që kishin ndonjë hall dhe për të firmosur disa shkresa. Për drekë kishin mysafirë. Ana doli t'i priste në sallon. Në orën pesë, kur ora e murit Pietri i Parë ende nuk kishte rënë pesë herë, Aleksei Aleksandroviçi me kollaro të bardhë, me frak, në thelkun e të cilit i vareshin dy yje, hyri në sallon. Menjëherë pas drekës i duhej të ikte. Çdo minutë e jetës së Aleksei Aleksandroviçit ishte e zënë, e paracaktuar. Për t'ia dalë mbanë, tregohej tepër i përpiktë. "Pa ngut e pa pushim," - ishte deviza e tij. Hyri, iu përkul mysafirëve, u ul dhe në nxitim e sipër i buzëqeshi të shoqes.

- Mori fund dhe vetmia. S'e merr dot me mendje sa *ligsht* e ndien veten, kur ulesh vetëm në tryezë (i mëshoi zërit në fjalën "ligsht").

Foli me të shoqen për ata që ishin në Moskë, u skërmit me djallëzi e tallje kur zuri ngoje emrin e Stepan Arkadiçit, por biseda pati më tepër karakter të përgjithshëm, folën kryesisht për punët e shërbimit. Pas drekës ndenji gjysëm ore me mysafirët dhe, pasi i shtrëngoi dorën të shoqes, përsëri me buzën në gaz doli dhe u nis për në Komitet.

Ana nuk shkoi as te princesha Betsi Tverskaja, që e kishte ftuar dhe as në teatër, ku ishte porositur llozha. Dhe nuk shkoi ngaqë fustani, që donte të vishte, nuk ishte gati. U zemërua kur mori vesh që nga tre fustanet, që kishte dërguar për t'i qepur sipas modës së re, asnjëri s'ishte gati. Dinte të vishej mirë me pak shpenzime, shqepte fustane të vjetër dhe i bënte sipas modës. Rrobaqepsja erdhi t'ia shpjegonte si duhej më mirë, Ana u nxeh aq shumë, saqë pastaj i erdhi turp kur e kujtoi. Për t'u qetësuar, atë mbrëmje e vuri vetë në gjumë të birin, i bëri kryqin dhe e mbuloi me jorgan. I doli më mirë që s'shkoi gjëkundi, e kaloi shumë mirë mbrëmjen. E ndiente të qetë shpirtin, po e kuptonte më së miri se ajo që i ndodhi gjatë udhëtimit s'ishte veçse një nga rastet e zakonshme, të parëndësishme të jetës së sallonit dhe se s'kishte pse i skuqej faqja as para të tjerëve e as para vetes. Në pritje të të shoqit, u ul pranë oxhakut me një roman anglez në dorë. Plot në orën nëntë e gjysmë ra zilja dhe ai hyri në dhomë.

- Erdhe, më në fund, - i tha dhe i zgjati dorën.

Ai ia puthi dhe iu ul pranë.

- Me ç'shoh, s'të vajti kot udhëtimi, - i tha.

- Po, - miratoi ajo dhe ia tregoi të gjitha nga e para.

- Nuk them se i duhet falur ajo që bëri, ndonëse është yt vëlla, - tha me zë të rreptë Aleksei Aleksandroviçi.

Ana vuri buzën në gaz. E kuptoi se e kishte thënë për t'i treguar që lidhjet fisnore nuk kishin si e pengonin ta shprehte sinqerisht mendimin.



Ia njihte këtë tipar dhe ia çmonte.

- Gëzohem që çdo gjë mbaroi mirë dhe që ti u ktheve, - vazhdoi ai. - Po për reformën, që e kalova në Këshill, ç'flitej?

Ajo s'kishte dëgjuar për të, i erdhi keq që s'ishte në dijeni të asaj, që për të ishte kaq e rëndësishme.

- Kurse këtu reforma bëri bujë të madhe, - i tha i vetëkënaqur.

E pa që Aleksei Aleksandroviçi mezi kishte pritur t'i tregonte për suksesin e pranimit të reformës, që t'i jepte edhe asaj kënaqësi, ndaj i bëri disa pyetje, me anë të të cilave e futi bisedën në këtë rrjedhë.

- Më gëzoi shumë. Kjo tregon se ndër ne kanë filluar t'i shohin esëll çështjet, - i tha.

Mbaroi gotën e dytë të çajit, me të cilën shoqëroi fetat e bukës të lyera me ajkë dhe u çua për të shkuar në studio.

- Nuk dole sonte? Qenke mërzitur, - i tha.

- Oh, jo! - iu përgjigj ajo dhe u ngrit për ta përcjellë deri në studio. - Ç'po lexon? - e pyeti.

- Jam duke lexuar *Duc de Lille*, *"Poesie des enfers"*,[1] - iu përgjigj ai. - Libër i mrekullueshëm.

Ana qeshi paksa, siç bëjmë kur njihemi me dobësitë e të dashurve tanë, i futi të shoqit krahun dhe e përcolli deri te dera e studios. Ia dinte zakonin, tanimë të shndërruar në domosdoshmëri, të lexonte para gjumit. Edhe pse i zënë deri në grykë me punë, e quante për detyrë të ndiqte arritjet më të fundit në sferën mendore. Më shumë e interesonin librat politikë, filozofikë, fetarë, kurse librat artistikë dhe arti ishin të huaj për natyrën e tij, por edhe pse ishte kështu, nuk linte pa lexuar edhe të tillë që bënin zhurmë dhe përfliteshin, e quante për detyrë të vetën. E dinte që në fushën e politikës, të filozofisë dhe fesë Aleksei Aleksandroviçi kishte disa dyshime që përpiqej t'i sqaronte, por në çështjet e artit, të poezisë dhe veçanërisht të muzikës, nga e cila s'merrte vesh fare, kishte mendime të përcaktuara dhe të patundura. I pëlqente të fliste për Shekspirin, Rafaelin, Bethovenin, për rëndësinë e shkollave të reja të poezisë dhe të muzikës, të cilat i klasifikonte me një rregull të përpiktë.

- E po, po të lë të lexosh, - i tha te dera e studios, ku ishte vënë si çdo natë abazhuri me qiririn dhe kana e ujit. - Po vete të shkruaj një letër për në Moskë.

I shtrëngoi përsëri dorën dhe e puthi.

"Është njeri i mirë, sidoqoftë, është i drejtë, i sinqertë, i shquar në sferën e tij, - tha me vete Ana kur u kthye në dhomën e saj, si të donte ta

1) *Duka de Lile, "Poezia e ferrit" (fr.)*

mbronte nga ndokush që e akuzonte dhe i thoshte se s'duhej dashur. - Po veshët pse i duken aq të mëdhenj? Mos ngaqë i ka qethur shumë flokët?"

Në orën dymbëdhjetë të natës, kur Ana po e mbaronte letrën për Dollin, u dëgjuan çapat e rregullt të këmbëve me papuçe dhe Aleksei Aleksandroviçi i rruar dhe i larë, me librin nën sqetull iu afrua.

- Flemë tani, - i tha me një nënqeshje të veçantë dhe shkoi në dhomën e gjumit.

"Po ai me ç'të drejtë e vështroi ashtu?" - tha me vete Ana, duke kujtuar si e kishte parë Vronski Aleksei Aleksandroviçin.

Ajo u zhvesh dhe hyri në dhomën e gjumit, por në fytyrë s'e kishte atë gjallëri e hare, që kishte patur në Moskë; s'e kishte lodrimin e buzagazit, as përshkënditjen e syve; tani dukej sikur ai zjarr shpirti i ishte shuar ose i ishte fshehur diku përbrenda.

## XXXIV

Apartamentin e madh, që kishte në "Morskaja", Vronski ia kishte lënë Petrickit, shokut të dashur dhe mikut besnik.

Petricki ishte toger i ri jo nga derë e madhe; nuk qe i pasur, përkundrazi, ishte i kredhur në borxhe, dehej dhe jo rrallë e ndalonin në polici. Rreth orës dymbëdhjetë, kur po kthehej nga stacioni hekurudhor, pa para apartamentit një pajton të njohur. I ra ziles, që prapa derës u dëgjuan të qeshura burrash dhe belbëzime femrash, pastaj britma e Petrickit: "Në qofsh keqbërës, mos hyr!" I tha adjutantit të mos njoftonte kush ishte, hyri në dhomën e parë. Baronesha Shilton, mikesha e Petrickit, duke shkëlqyer me fustanin prej atllasi ngjyrë manushaqeje, leshverdhë dhe faqekuqe, e mbushte dhomën me të folmen pariziane, që të kujtonte cicërimin e kanarinës, qëndronte para tryezës dhe po ziente kafenë. Petricki me pallton krahëve, kurse Kamerovski i veshur me uniformë qenë ulur aty pranë.

- Urra! Vronski! - thirri Petricki që u çua zhurmshëm nga karrigia. - Erdhi i zoti i shtëpisë! Baroneshë, një kafe për të nga ibriku i ri. S'të prisnim! Shpresoj të jesh i kënaqur me këtë zbukurim të studios tënde, - i tha dhe i tregoi nga baronesha. - Njiheni, më duket?

- Edhe pyet? - tha Vronski shpenguar dhe i shtrëngoi dorën e vogël baroneshës. - Jemi miq të vjetër.

- Drejt e nga udhëtimi vini? - e pyeti baronesha. - Atëherë, po iki. S'dua t'ju pengoj.



- Ju si në shtëpinë tuaj jeni kudo që ndodheni, - i tha Vronski. - Përshëndetje, Kamerovski, - shtoi dhe i dha ftohtë dorën.

- Ja, ju s'dini të thoni fjalë kaq të bukura! - i tha baronesha Petrickit.

- E pse? Do e shihni pas buke ç'fjalë di të them.

- Pas buke s'bëjnë lazëm! Do ju gostis me kafe. Shkoni lahuni, - i tha baronesha dhe vazhdoi përgatitjen e kafesë. - Pjer, sill kafenë! Do shtuar edhe pak.

- Do ta prishni.

- Jo, s'e prish. Po gruaja si? - e pyeti baronesha, duke ia ndërprerë Vronskit bisedimin me shokët. - Ju kemi martuar kur s'ishit këtu. E sollët me vete?

- Jo, baroneshë. Unë kam lindur cigan dhe do vdes cigan.

- Aq më mirë! Aq më mirë! Ma jepni dorën!

Baronesha nuk e la të largohej. I tregoi për planet e saj më të fundit pa i kursyer fjalët e kripura dhe shakatë, por i kërkoi edhe mendim.

- Nuk pranon shkurorëzim! Si t'ia bëj? (Po i fliste për të shoqin). Dua të ngre padi. Ju si më këshilloni? Kamerovski, shih, mos vlon kafeja, po e sheh që jam e zënë. Do të ngre padi, sepse dua të më kthehet pasuria. Keni parë kësi marrëzie? Thotë që s'i paskam qëndruar besnike! - Këto fjalë i shqiptoi me përbuzje. - Kërkon të më zhvasë pasurinë!...

Vronski e dëgjonte me ëndje këtë cicërimë gazmore të kësaj bukurosheje, ia mbështeste mendimet, i jepte këshilla duke i folur edhe me seriozitet, por edhe me shaka.

Në botën e Peterburgut njerëzit në përfytyrimin e tij ndaheshin në dy kategori të mëdha: njëra e ulët, e përbërë nga tipa vulgarë, budallenj, por sidomos qesharakë, që besonin se një burrë duhet të bashkëjetojë vetëm me një grua, me të cilën ka vënë kurorë, që thoshin se vajzat duhet të martohen të virgjëra, që gratë të ishin namuzlie, kurse burrat të ishin të guximshëm, të vetëpërmbajtur dhe të patundur në ato që thoshin e bënin, që fëmijët duhet të edukoheshin, që buka duhej fituar me djersë, duheshin larë borxhet dhe të bëheshin edhe sa e sa marrëzi të tjera. Përbënin kategorinë e modës së vjetër, të njerëzve qesharakë. Kategoria tjetër, së cilës i përkiste Vronski me shokë, ishin njerëz në kuptimin e vërtetë të fjalës; për të bërë pjesë në të duhej qenë në radhë të parë elegant, i pashëm, bujar, trim, i qeshur, t'i jepeshe me shpirt pasioneve, mos të të skuqej faqja dhe mos të çaje kokën për fjalët e botës.

Vetëm disa minuta qëndroi i shastisur, i ndodhur nën përshtypjet e sjella nga Moska, s'kaloi shumë dhe u fut në botën e mëparshme, gazmore dhe këndellëse, duke ndier atë kënaqësi që provon njeriu kur mbath një

palë papuçe të vjetra.

Kafeja vloi vrullshëm, u derdh e u bë zhurmë; bëri atë që duhej të bënte, domethënë, dha shkas për të qeshura gazmore dhe brohoritje ngazëllimi, bëri me njolla qilimin e shtrenjtë dhe fustanin e baroneshës.

- E po, lamtumirë, ndryshe s'keni për t'u larë kurrë, do më vrasë ndërgjegjja për krimin e tmerrshëm: ju lashë pa u larë. Pra, më këshilloni t'i vë thikën në grykë?

- Medoemos dhe në një të tillë mënyrë, që dora juaj të jetë sa më afër buzëve të tij. Do jua puthë dorën dhe çdo gjë do mbarojë si s'ka më mirë, - iu përgjigj Vronski.

- Domethënë, sonte në Teatrin Francez! - Bashkë me fëshfërimën e fustanit baronesha u zhduk.

Edhe Kamerovski u ngrit, Vronski i zgjati dorën dhe shkoi në banjë. Ndërsa lahej, Petricki i qau hall: s'kishte as edhe një grosh në xhep, babai i kishte thënë që s'do i jepte, as borxhet nuk do ia lante. Rrobaqepësi dhe një tjetër e kërcënonin ta padisnin; po edhe komandanti i regjimentit e kishte paralajmëruar; baronesha i qe mërzitur si rrepë e hidhur, sidomos ngaqë kishte dashur t'i jepte të holla, ndërkohë që qe njohur me një perri si zallëmet e viseve të Lindjes, "një lloj Rebeke", që do ia tregonte Vronskit. Një natë më parë ishte kapur me Berkoshevin, ky i kishte dërguar sekondantin, por ja që s'kishte në mendje t'ia jepte atë kënaqësi... Punët i shkonin fjollë, qyfyre sa të duash! I tregoi edhe për të rejat e fundit të jetës peterburgase. Vronski ishte shumë i gëzuar që qe kthyer në jetën e mëparshme, të shkujdesur dhe pa telashe.

- E pamundur! - thirri, duke e mbyllur rubinetën e lavamanit. - E pamundur! - përsëriti kur dëgjoi që Lora e kishte lënë Fortinhofin dhe qe lidhur me Milejevin. - Kurse ky as që e prish terezinë, si i trashë që është. Po Buzulukovi si i ka punët?

- Qyfyre! Gajasesh kur e dëgjon! - thirri Petricki. - Ti e di sa qejf i ka ballot derdimeni, s'lë asnjë pa vajtur! Na vete në një ballo të madhe me kasketën e re në kokë. I ke parë si janë? Shumë të bukura dhe të lehta! Po rrinte me trupin gargi, kasketën e mbante në dorë.

- E pastaj? - e pyeti Vronski duke u fshirë me peshqir.

- Atë çast kalon princesha e madhe e shoqëruar nga një ambasador dhe, ç'i thua kësaj, po bisedonin për kasketat e reja. Sheh këtë tonin qiri në këmbë (Petricki e tregoi si qëndronte). Princesha e luti t'ia jepte, nuk ia dha. Ç'të ishte, vallë? I bëjnë shenja, i shkelin syrin, vrenjten të pakënaqur, i pëshpërisin: "Jepja!" Nuk ia jepte. Qëndronte si i ngrirë. Bëri dikush t'ia merrte, s'e la! Ia rrëmbyen nga dora, që t'ia jepnin



princeshës së madhe: "Ja kasketa e re!", - t'i thoshin, kur në tokë ra një dardhë dhe u shpërndanë karamele! Qe kujdesur për ndokënd, zavalli!...

Vronski u gajas së qeshuri. Edhe më vonë, kur folën për çështje të tjera, i kujtohej historia e kasketës dhe s'e përmbante dot të qeshurën e hareshme, duke zbuluar dhëmbët e fortë e të rregullt.

Si i mësoi të rejat, Vronski u vesh i ndihmuar nga shërbëtori dhe u nis të paraqitej në komandë. Pastaj kishte ndërmend të shkonte te i vëllai, te Betsi dhe të bënte edhe disa vizita në ato vende, ku mund të takonte Kareninën. Siç bënte gjithmonë, kur ishte në Peterburg, doli që të mos kthehej deri natën vonë.

# Pjesa e Dytë

I

Në të dalë të dimrit, konsulta mjekësore, që u bë në shtëpinë e Sherbackëve, përcaktoi masat që duheshin marrë për të vënë në vend shëndetin e Kitit.

Me afrimin e pranverës, gjendja shëndetësore e saj po keqësohej. I caktuan vaj peshku, tableta me hekur dhe nitrat argjendi, por përmirësimi nuk po dukej. Në pranverë do ta nisnin jashtë shtetit.

Një mjek i famshëm, një burrë i ri dhe i pashëm, kërkoi t'i bënte një vizitë. I pëlqente të përsëriste që droja e vajzave gjatë vizitave mjekësore s'është veçse atavizëm barbarie; se është diçka krejt e natyrshme që edhe një mjek i ri ta prekë trupin lakuriq të një vashe. E gjente të natyrshme, sepse e bënte çdo ditë, pa ndonjë paramendim apo ndjenjë të keqe. Drojën e disave e quante fyerje personale.

Kiti, deshi s'deshi, pranoi, ngaqë në shtëpinë e princeshës dhe në rrethin e saj mendohej që vetëm ky mjek i famshëm dinte atë që s'e dinin të tjerët dhe mund ta shpëtonte. Si e vizitoi me kujdes të sëmurën, që qëndronte e shastisur nga turpi, mjeku lau mirë e mirë duart dhe u mbyll në sallon me princin për të biseduar. Princi e dëgjoi i vrenjtur, i merakosur. Duke qenë me pesë para mendje në kokë dhe si njeri që s'kishte hequr kurrë sëmundje, princi plak nuk kishte besim te mjekësia dhe thellë në shpirt e ndiente veten të indinjuar nga kjo komedi. Ishte i vetmi që e kuptonte arsyen e vërtetë të sëmundjes së Kitit. Deshi s'deshi



dëgjoi dërdëllitjen e mjekut, kurse me vete e quajti "dënglaç", siç thërriste të tërë gjahtarët mburravecë. Mjeku e nuhati dhe me vështirësi po e fshihte përbuzjen për këtë fisnik dalë mode. E dinte që në këtë shtëpi bënte emër e shoqja, para saj po bëhej gati t'i paraqiste rruazat prej xhami si xhevahire. Princesha hyri në sallon e shoqëruar nga mjeku i shtëpisë. Princi u largua pa u ndier për të mos qenë dëshmitar i kësaj komedie. Princesha e kishte humbur toruan, dukej e pushtuar nga makthi, e ndiente veten me faj para Kitit.

- Ç'do na thoni, doktor? Mos na fshihni asgjë. "A ka ndonjë shpresë?" - deshi të shtonte, por buzët iu drodhën dhe s'ia nxuri goja atë pyetje të llahtarshme. - Hë, doktor?...

- Do bisedoj pak me kolegun, pastaj do kem nderin t'ua parashtroj mendimin tim.

- Atëherë, t'ju lëmë vetëm?

- Si të dëshironi.

Princesha psherëtiu dhe doli.

Mjeku i shtëpisë e shprehu mendimin e vet i drojtur, tha se vinte re fillimin e një procesi tuberkular, por etj... etj... Doktori i shquar e dëgjonte, nga mesi i ligjëratës nxori nga xhepi sahatin e madh të florinjtë.

- Ashtu? - tha. - Por...

Mjeku i shtëpisë heshti plot respekt pa e mbaruar fjalën.

- Para shfaqjes së kavernave s'kemi si e përcaktojmë, por të dyshojmë kemi të drejtë: mungesa e oreksit, nervozizmi etj., janë shenja. Kryesore është ç'duhet bërë për ta ushqyer organizmin.

- Ju e dini që prapa kësaj fshihen shkaqe shpirtërore, - ia ktheu mjeku i shtëpisë me drojë dhe me një buzagaz të lehtë.

- Ashtu është, - tha mjeku i shquar dhe përsëri pa sahatin. - Më falni, ura e Jauzit u ndreq, apo i duhet rënë rrotull? - pyeti. - Qenka ndrequr! Më duhen njëzet minuta të vete. - Domethënë, ushqimi i mirë i qetëson nervat.

- Po udhëtimi jashtë shtetit? - e pyeti mjeku i shtëpisë.

- Jam armik i udhëtimeve jashtë. Kemi të bëjmë me fillimin e një procesi tuberkular, udhëtimi nuk sjell dobi. Kryesor mbetet oreksi.

Bëri një lëshim, kur parashtroi kurimin me ujrat e Sodenit, që s'e dëmtonin organizmin.

- Në dobi të udhëtimit jashtë shtetit do të shtoja këtë argument: ndryshimin e kushteve, që i sjellin në mendje kujtime të këqija. E ëma këtë e dëshiron shumë, - shpjegoi me respekt mjeku i shtëpisë.

- Po mirë, le të shkojë, - lëshoi pe doktori i famshëm. - Veç një gjë,

kam frikë mos ata sharlatanët gjermanë... Për të shkuar, të shkojnë, por t'u përmbahen vetëm porosive tona... - Pa përsëri sahatin. - Oh! Më duhet të iki, - shtoi.

Kurse princeshës iu shpreh se kishte nevojë t'i bënte një vizitë tjetër të sëmurës, kështu e donte mirësjellja.

- Si? Do ta vizitoni prapë? - e pyeti e lebetitur princesha.

- Vetëm për të saktësuar diçka, - e qetësoi ky.

- Po mirë, - u pajtua kjo.

Hynë në dhomën e Kitit. E dobësuar, me faqet që i digjeshin, me sytë që i shkrepëtinin pas vizitës mjekësore, Kiti qëndronte në mes të dhomës. Kur pa të hynin, u skuq edhe më dhe u përlot. Mjekimi i dukej gjë e kotë, si të ngjitje një vazo të thyer. I qe copëtuar zemra, kurse ata po mundoheshin ta shëronin me hape dhe me pluhura. Pranonte ngaqë s'donte ta hidhëronte të ëmën edhe kështu të pikëlluar nga faji që ndiente para së bijës.

Pas disa pyetjeve të mërzitshme, të kota, Kiti s'duroi dot më, brofi e zemëruar.

- Më falni, doktor, por kot mundoheni. Çdo pyetje po ma përsërisni nga tri herë, - shpërtheu.

Doktori i famshëm nuk u fye.

- Krizë nevrastenie, - i tha princeshës, kur Kiti doli nga dhoma. - S'ka gjë, mbarova...

Para princeshës, si para një gruaje shumë të mençur, me terma shkencore doktori parashtroi diagnozën, porositi si të pihej uji i Sodenit, që ishte krejt i panevojshëm për Kitin. Pyetjes, në do ishte mirë të shkonin jashtë shtetit, doktori iu përgjigj pasi u zhyt për një kohë në të thella: mirë do bënin, veç, të mos i dëgjonin ata sharlatanët gjermanë, t'i përmbaheshin me përpikmëri porosive të tij.

Të shtëpisë sikur morën frymë të lehtësuar pas largimit të doktorit të famshëm. Nëna i afrohej e qeshur dhe Kiti shtirej e gëzuar.

- Jam më mirë tani, moj mama. Në dëshironi ta bëjmë atë udhëtim, e bëjmë! - dhe për të treguar që i interesonte shumë udhëtimi, u fliste njerëzve për përgatitjet e nevojshme.

## II

Dolli erdhi pas konsultës mjekësore. Sapo qe ngritur nga lehonia (lindi vajzë këtë funddimri), kishte dhe jo pak telashe e merake; e la



fëmijën e gjirit të sëmurë dhe erdhi ta shihte Kitin e të dëgjonte vendimin e konsultës.

- Hë, si? - pyeti duke hyrë në sallon dhe duke hequr kapelen. - Ju shoh të qeshur. Kemi lajme të mira?

Provuan të riprodhonin ç'u kishte thënë doktori i famshëm, por s'mundën dhe tërë ato fjalë të bukura, të fryra çonin vetëm në një përfundim: të nisej për jashtë shtetit.

Dollit i doli një psherëtimë e vetvetishme, po i ikte motra, shoqja e saj më e mirë dhe në një kohë kur jeta s'i kishte marrë për mbarë. Në marrëdhëniet me të shoqin pas pajtimit, veten e ndiente të poshtëruar. Arna që i kishte hedhur Ana qe shqepur dhe përsëri në atë vend. Nuk ankohej për ndonjë diçka të përcaktuar, por Stiva kurrë nuk mblidhej në shtëpi, me paratë ishin keq, Dollin e mbyste xhelozia, ndonëse ç'nuk bënte ta largonte nga vetja. E përmbante veten, u pajtua me gjendjen, pranoi më mirë ta mashtronte veten e ta përbuzte të shoqin e sidomos veten e saj, por nga kjo vuajtja iu bë më e thekshme. Shtoi këtyre edhe telashet e mundimin e familjes së madhe: jo nuk qe i mjaftueshëm qumështi i gjirit për foshnjën, jo fëmijët sëmureshin.

- Vocërrakët si i ke? - e pyeti e ëma.

- Ah, moj mama! Ju vetë jeni plot me halle. Lilin e kam të sëmurë, kam frikë mos është me skarlatinë. Erdha t'ju shoh, se, në i daltë, do mbyllem brenda.

Princi i vjetër doli nga studioja, i dha faqen Dollit, e pyeti si ishte dhe iu kthye së shoqes:

- Do shkoni, po unë, si?

- Ti rri këtu, Aleksandër, - iu përgjigj e shoqja.

- Si të doni.

- Mama, po pse të mos vijë dhe babai me ne? - tha Kiti. - Do gëzohet me ne dhe me të...

Princi plak iu afrua së bijës dhe i ledhatoi flokët. Kjo ngriti kryet dhe e pa duke i buzëqeshur me përdhunë; gjithmonë i qe dukur që i ati e kuptonte më mirë në këtë shtëpi, ndonëse fliste më pak me të. Ishte kanakarja e babait, vajza e pleqërisë; ngaqë e donte më shumë, e kuptonte dhe më mirë. Kur vuri re si ia kishte ngulur shikimin e syve të çelur, të mirë, e ndjeu që ia shihte mirë dhe e kuptonte të keqen që e mundonte. U skuq dhe i afroi faqen që t'ia puthte, por i ati vetëm i lëmoi flokët dhe i tha:

- Cullufe koti ke! Në vend që të ledhatosh flokët e sat bije, të zënë duart ca marifete grash. Hë, moj Dolinkë? Po ai asi yt si i ka punët? -

tha duke iu drejtuar vajzës së madhe.

- Mirë i ka, baba, - iu përgjigj Dolli, që e kuptoi se e pyeste për të shoqin. - Tërë ditën se nga humbet, s'mblidhet fare në shtëpi, - s'u përmbajt dot pa ia thënë të shoqëruar me buzagazin tallës.

- Po në fshat nuk shkoi për të shitur pyllin?

- E ka bërë mendje të shkojë.

- Po mirë, de! - nëpërdhëmbi. - Po si, të bëhem gati dhe unë? - e pyeti të shoqen dhe u ul. - E di si t'ia bësh, ti Katja? - shtoi, duke iu drejtuar vajzës së pleqërisë. - Kur të zgjohesh një mëngjes, i thuaj vetes: "Jam shëndoshë e mirë, do dal të shëtis me babanë këtë mëngjes të thëllimtë." Do e bësh?

Ajo që tha ishte diçka e thjeshtë, por Kitin e preku dhe e hutoi si ta kishin zënë në faj. "Të gjitha i di, të gjitha i kupton; do të më thotë se duhet mposhtur turpi, sado i madh qoftë". S'i ktheu përgjigje, u shkreh në vaj dhe doli me vrap.

- Të bukura shaka që bën! - i tha e shoqja. - Kështu e ke ti...

Princi i dëgjoi një copë herë qortimet e së shoqes, ndërkohë që bëhej gjithë më'i ngrysur.

- Të këput shpirtin kur e sheh; si s'e kupton që edhe fjala më e vogël ia lëndon plagën e zemrës. Të gabosh aq shumë... - Nga mënyra si u thanë këto fjalë, Dolli dhe princi e kuptuan që princesha nënë e kishte fjalën për Vronskin. - Një gjë s'e kuptoj: si nuk ka ligje kundër cave si ky, të poshtër dhe të liq.

- Të mos i kisha dëgjuar më mirë këto fjalë! - tha princi me fytyrë të vrerët. U çua të dilte, por ndali te dera. - Ka ligje, nënoke! Në e hape vetë këtë muhabet, dëgjo ç'do të të them: fajtore je ti dhe vetëm ti. Kundër këtyre bandillëve ka ligje! Po të mos ishte bërë ajo që s'duhej të bëhej, do isha unë plaku ai që e thërrisja në duel atë bukurosh. Tani shko e mjekoje vajzën me ndihmën e atyre mjekëve sharlatanë!

Princi qe kurdisur t'ia numëronte të tëra, por princesha ia preu yryshin, i dha të drejtë, u pendua për ç'kishte bërë.

- Aleksandër, Aleksandër! - bëlbëzoi duke iu afruar me lot në sy.

Princi s'u ndie më, e qetësoi:

- Mirë, de, mirë! E di që s'e ke të lehtë. Po ndonjë mënxyrë nuk është! Zoti është mëshirëmadh! Do na ndih... - Dukej tejet i turbulluar; iu përgjigj puthjes së përlotur të së shoqes dhe doli nga dhoma.

Me zemrën e nënës Dolli e ndjeu që i duhej përveshur punëve: iu afrua së ëmës dhe i foli fjalë të mira, kuptohet, brenda caqeve të respektit; iu bë zemra mal, kur pa sa i dhembshur u tregua princi plak me të



shoqen. Pas largimit të të atit e ndjeu të nevojshme të merrej me më të rëndësishmen: të shkonte të qetësonte Kitin.

- Kam dashur t'ju them, moj mama, se Levini, kur ishte këtu herën e fundit, donte t'i kërkonte dorën Kitit, ia ka thënë Stivës këtë.

- E çë pastaj? Unë asgjë s'po kuptoj...

- Ndoshta, Kiti nuk ka pranuar? A ju ka treguar?

- Jo. As për njërin e as për tjetrin nuk më ka treguar. Është tepër kryelartë. Edhe që u ligështua kështu, nga kjo e ka...

- Po, në s'e pranoi propozimin e Levinit, për shkakun e atij tjetrit e bëri... Ndërsa ai e mashtroi aq paturpësisht!...

Princesha u bë bishë nga këto që dëgjoi:

- Gjë prej gjëje s'po marr vesh! Ka ardhur një kohë, që secili bën ç'i shkrepet! Nënave tani s'u thonë as gjysmë fjale! Dhe prite pastaj...

- Mama, unë po shkoj te Kiti.

- Shko! Mos të ndaloi njeri?... - shfryu e ëma.

## III

Dhoma e vogël e Kitit, ku hyri tani Dolli, ishte lyer me bojë trëndafili dhe zbukuruar me kukulla *vieux saxe* [1]; dukej e freskët si dhe vetë Kiti dy muaj më parë, kur motrat e kishin pastruar dhe rregulluar me aq merak e ëndje. I pikoi në zemër Kiti, kur e pa ulur në një karrige të ulët pranë derës, me sytë ngulur qilimit. I ngriti sytë, por shprehja shpërfillëse dhe disi e rreptë e fytyrës nuk i ndryshoi.

- Do iki që këtej dhe do mbyllem në shtëpi, kurse ti s'vjen dot, - i tha Daria Aleksandrovna dhe iu ul pranë. - Dua të flas me ty.

- Për çfarë? - e pyeti Kiti dhe ngriti kokën e trembur.

- Për brengën tënde, e për çfarë tjetër?

- Po unë s'kam ndonjë brengë.

- Lëri këto, Kiti. Pandeh që nuk di gjë? Të gjitha i di. Gjepur është... E kush nga ne s'e ka kaluar?

Kiti nuk foli, as shprehja e fytyrës nuk i ndryshoi.

- As që ia vlen të vuash për shkak të tij... - ia tha copë Daria Aleksandrovna.

- Po ai më shpërfilli, - shqiptoi me zë të dridhur Kiti. - Më mirë mos më fol, të lutem shumë!

- Nga e more këtë? Jam e sigurt që kishte rënë në dashuri me ty

1) *farfuri e vjetër saksone (fr.)*

dhe të do ende, por...

- S'e duroj dot këtë dhembshuri e ngushullim! - thirri Kiti si e ndërkryer. U jerz e topitur në karrige, u bë lulëkuqe në fytyrë, herë e shtrëngonte dhe herë e lironte rripin e mesit. Dolli ia njihte mirë motrës këto lëvizje drithmëtare nga nervozizmi; e dinte edhe këtë, kur nxehej, s'e përmbante dot më veten, fliste dhe bënte marrëzi. Dolli provoi ta qetësonte, por ishte vonë.

- Ti ç'kërkon të më bësh të ditur! - i tha Kiti nxitimthi. - Që kisha rënë në dashuri me njërin që as donte të dinte kush isha unë? Që tani po digjem nga dashuria për të? E kush, pa, ime motër? Mos pandeh se më ngushëllon me këtë?... Nuk më duhet as përdëllimi e as lajkat!

- Kiti, s'ke të drejtë që flet kështu.

- E pse ma shton dhimbjen?

- Përkundrazi... Të shoh të pikëlluar dhe...

Kiti, e dëshpëruar në kulm siç ishte, s'po e dëgjonte.

- Nuk dua të më fërkoni krahët dhe të më krihni bishtin! Jam aq zonjë e vetes sa të mos i varem në qafë njeriut që s'më do.

- Po unë s'e pata këtu fjalën... Më thuaj të vërtetën, vetëm këtë të kërkoj: Levini të tha që... - i pëshpëriti Daria Aleksandrovna, pasi ia mori dorën në dorën e saj.

Kur dëgjoi emrin e Levinit, Kiti s'u përmbajt më: u ngrit, e këputi inatçore tokëzën e rripit, e përplasi.

- E ç'hyn Levini në këtë mes? Pse kërkon të më mundosh? Jam kryelartë dhe kurrë, kurrë nuk do bëj atë që bën ti: të kthehem tek ai që më tradhëton me një tjetër. S'e kuptoj, si mund të ndodhë kjo! Ti mundesh, kurse unë jo!

E pa të motrën të heshtur, kokulur, të përhumbur dhe, në vend që të dilte, siç mori vrullin, u ul te dera, e mbuloi fytyrën me shami dhe u mblodh gurruc. Heshtja zgjati nja dy minuta. Dolli mendonte për të vetën: i rëndoi plumb në zemër kjo që i tha e motra. S'e priste të tregohej aq zemërgur, mbeti qejfprishur. Atë çast dëgjoi fëshfërimën e fustanit, ngashërime të mbytura, ndjeu dy duar që iu lidhën në qafë dhe pa Kitin të përgjunjur.

- Dolinka! Sa fatkeqe jam! - i pëshpëriti e penduar.

Fytyra e saj e bukur, e përlotur u fsheh në pëqirin e Daria Aleksandrovnës.

Lotët, si të ishin vajosës i domosdoshëm, pa të cilin s'punonte dot makina e mirëkuptimit në mes dy motrave, e bënë të vetën: nuk folën më për hallet e telashet, biseduan për gjëra që s'lidheshin me to, por njëra-tjetrën e kuptuan. Kiti e kuptoi sa shumë ia lëndoi zemrën motrës mjerane me atë që i tha për bashkëshortin jo besnik; Dolli u bind në atë që donte të dinte: Levini i kishte kërkuar dorën, kjo s'e kishte pranuar, kurse Vronski e mashtroi; Kiti ishte gati ta dashuronte Levinin dhe ta urrente Vronskin. E pra, Kiti asgjë të tillë s'i tha, i foli vetëm për zymtinë e vet shpirtërore.



- Brengë nuk kam, - i tha Kiti pasi u qetësua. -Por, nuk e di në më kupton: m'u pështiros çdo gjë, m'u neverit, sidomos vetja. S'e merr dot me mendje ç'mendime të këqija më kanë kapërthyer.

- E ç'na qenkan ato mendime? - e pyeti Dolli me buzën në gaz.

- Nga më të mënxyrtat që mund të jenë! Nuk më mbyt mërzia, as pikëllimi, diçka më shumë. Më duket sikur brenda meje u fsheh çdo gjë e mirë dhe pluskon në sipërfaqe vetëm e liga. Si ta shpjegoj? - shtoi, kur pa habinë në sytë e së motrës. - Atypari më foli babai... m'u duk sikur mendon që dua të martohem. Mamaja më çon në ballo... më duket se ndaj e bën, që të më martojë sa më parë, të më heqë qafe. E di që s'është kështu, por këto mendime s'i largoj dot. S'i shoh dot me sy dhëndurët; më duket sikur po më marrin masën. Më parë fluturoja nga gëzimi kur vishja fustanin e ballos, më mbeteshin sytë në pasqyrë, tani më vjen turp, rri si mbi gjemba. Sollën doktorin... e çfarë?

Heshti e mërdhirë. Deshi t'i thoshte që dhe Stepan Arkadiçin s'po e honepste dot; sa herë që e përfytyronte, personi i tij i lidhej me ca vegime të shëmtuara, vulgare.

- Po, kështu më duket çdo gjë, e pashpirt, e neveritshme. Ja, kjo është sëmundja ime. Ndoshta, do më kalojë...

- Mos e mbaj aty mendjen...

- Dua, por s'mundem. Vetëm me fëmijët e ndiej mirë veten, te ti, në shtëpinë tënde.

- Sa keq që s'vjen dot tek unë.

- Pse? Do vij. E kam kaluar skarlatinën. Do t'i lutem mamasë.

Kiti nguli këmbë të shkonte te e motra. Bashkë me Dollin u kujdesën për fëmijët e sëmurë, veç, shëndeti i saj s'pati përmirësime; në kreshmët e mëdha Sherbackët u nisën për jashtë shtetit.

## IV

Aristokracia peterburgase është një rreth i mbyllur; të gjithë njihen, shkojnë e vijnë te njëri-tjetri. Por brenda tij ka nënndarje. Ana Arkadievna

Karenina kishte miq dhe lidhje në tri nga këto nënndarje. Njëra ishte ajo e të shoqit, që përbëhej nga kolegët dhe vartësit e tij. Anës mezi i kujtohej respekti, deri në përulësi e fanatizëm, që pati kohët e para për ta. Tani i njihte të gjithë, ua dinte huqet, dobësitë, deri dhe kujt ç'këmbë i shtrëngonte këpuca; ishte në dijeni edhe të marrëdhënieve që kishin me njëri-tjetrin, me eprorët, e dinte ku u puqeshin interesat e ku jo. Por këto interesa qeveritarësh Ana s'i pati kurrë përzemër, ndonëse zelli i Lidia Ivanovnës për ta shtyrë t'i kishte ishte i përhershëm... Sa mundej, i bënte bisht shoqërisë së tyre.

Nënndarja tjetër, ku Ana shkonte dendur, ishte ajo, përmes së cilës Aleksei Aleksandroviçi kish bërë karrierë. Strumbullar aty ishte kontesha Lidia Ivanovna. Përbëhej nga gra plaka, shëmtaraqe, besimtare e filantropike dhe nga burra të mençur, të ditur, sqimatarë. Njëri syresh këtë nënndarje e pat quajtur "ndërgjegjja e shoqërisë peterburgase". Aleksei Aleksandroviçi e çmonte shumë këtë kategori aristokratësh, kurse Ana, që me të gjithë gjente gjuhë të përbashkët në atë kohë të hershme, kishte miq mes tyre. Tani, pas kthimit nga Moska, këta iu bënë të padurueshëm. I dukeshin shtiranikë, i kishin ardhur në majë të hundës, deri te Lidia Ivanovna i pat rralluar vajtjet.

Ishte dhe nënndarja e tretë, shoqëria e mirëfilltë aristokratike, me botën e ballove, të drekave dhe të darkave të shkëlqyera, e tualeteve marramendëse, që kapeshin fort me njërën dorë pas Oborrit, për të mos rënë në të ashtuquajturën gjysmëaristokraci, të cilën, sipas pandehmës së tyre, e përbuznin, por që shijet u puqeshin, deri u përputheshin. Lidhjet me njerëzit e kësaj kategorie Ana i mbante përmes princeshës Betsi Tverskaja, gruas së kushëririt të parë. Anën e donte, e tërhiqte në mjedisin ku vërtitej vetë, duke u tallur me njerëzit e Lidia Ivanovnës.Tverskajët kishin njëqind e njëzet mijë rubla të ardhura vjetore.

- Si ajo do bëheni, kur të plakeni e të shëmtoheni, - i thoshte Betsi, - kurse tani, kaq e re dhe e bukur, është shpejt të mbylleni në atë azil pleqsh.

Kohët e para Ana qe përpjekur ta shmangte shoqërinë e Betsi Tverskajas, sepse s'ishte në gjendje t'i përballonte shpenzimet e mëdha të salloneve, por edhe sepse shpirtërisht komunikonte më mirë me ata të nënndarjes së parë. Pas kthimit nga Moska, ndodhi e kundërta. Në sallonet ku vërtitej Betsi, Ana takohej me Vronskin dhe provonte miklime turbulluese. Sidomos dendur e takonte te Betsi, që i binte Vronskit kushërirë e parë. Ky shkonte në ato vende, ku mund ta takonte Anën, sa herë që i jepej rasti, i fliste për dashurinë e vet. Ajo s'i jepte shkas, por



sa herë që e takonte, i përtërihej ajo gjallëri dhe ai ngazëllim, që e pati provuar atëherë në vagonin e trenit, kur erdhi për të emën. Sapo e shihte, zemra i ngashënjehej, gëzimi i buiste nga sytë, buzët ia përqethte e qeshura e lehtë dhe s'gjente forca që ta shuante harenë.

Në fillim Ana besonte me të vërtetë që ai s'bënte mirë që e përndiqte, por njëherë, kur shkoi në mbrëmje me mendjen që ta takonte dhe ky nuk erdhi, nga trishtimi që e pllakosi kuptoi se po e gënjente veten; se ajo përndjekje jo vetëm s'i shkaktonte pakënaqësi, por ishte i vetmi qëllim i jetës.

Një këngëtare e shquar këndonte për herë të dytë, mbarë aristokracia ishte në teatrin e operas. Vronski, që ishte ulur në një kolltuk të rreshtit të parë, pa kushërirën Betsi në lozhë dhe pa pritur përfundimin e aktit shkoi tek ajo.

- Pse s'erdhe për drekë? - e pyeti. - Më habit kjo tejpamësi e të dashuruarve, - shtoi duke vënë buzën në gaz. - *Nuk erdhi* - i tha me pëshpërimë. - Eja pas operas.

Vronski e pa me habi. Ajo përkuli paksa kryet; ai e falënderoi me buzëqeshjen domethënëse dhe iu ul pranë.

- Më kujtohen mirë talljet mendjeholla dhe romuzet e kripura. Po ku shkuan, vallë? Keni rënë në grackë, more djalë! - vijoi princesha, që seç ndiente një galdim të brendshëm, duke parë si merrte flakë kjo dashuri.

- Unë atë dua, të bie në grackë, - iu përgjigj Vronski me buzagazin e tij të qetë e dashamir. - Ankohem vetëm për një gjë: ende s'kam rënë sa duhet. Kam filluar ta humbas shpresën.

- E për ç'shpresë e ke fjalën? - e pyeti Betsi, që e ndjeu veten të fyer për shoqen. - *Entedons nous* [1] ... - Sytë i shkrepëtinë nga dinakëria; ajo e kuptonte fort mirë, ashtu si dhe ai, për çfarë shprese bëhej fjalë.

- Për asnjë! - iu përgjigj duke qeshur e duke zbuluar dhëmbët e bukur. -Më falni, - shtoi, duke ia marrë dylbinë nga dora dhe, që sipër supit lakuriq të kushërirës, pa drejt lozhës përkundruall. - Kam frikë mos bëhem qesharak.

E dinte që s'po bëhej qesharak, e dinte që qesharak bëheshe po të dashuroje pa shpresë një vajzë apo grua pa burrë, por t'i vardiseshe një të martuare, ishte një rol hamgjitës, kërshërindjellës, kurrë nuk bëheshe qesharak. E uli dylbinë dhe e pa Betsin me një buzagaz përshkënditës, që i lodronte nën mustaqe.

*1) Le të merremi vesh (fr.)*

- Pse nuk erdhët për drekë? - e pyeti ajo lozonjare.

- Ia vlen ta dini përse: isha i zënë. Me se, do më pyesni. S'keni për ta gjetur kurrë me se... Pajtova një bashkëshort me fyesit e të shoqes.

- E si? Ia dolët mbanë?

- Thuajse.

- Dua të ma tregoni, - i tha. - Ejani në pushimin e aktit tjetër.

- S'kam se si. Do shkoj në Teatrin Francez.

- Si? Po e lini Nilsonin? - e pyeti me pamje të tmerruare Betsi, që s'ishte në gjendje ta dallonte zërin e kësaj këngëtareje të shquar, nga zëri i një koristeje çfarëdo.

- Ç'të bësh? Kam një takim për punën e pajtimit.

- Lum ju pajtuesit! Do ju ndrijë shpirti në atë botë! - tha Betsi diçka që e kishte të dëgjuar. - Atëherë, ma tregoni tani.

Dhe ajo u ul.

V

- Është disi e fëlliqur, por aq e lezetshme, sa s'më rrihet pa e treguar. Emra s'do përmend, - tha Vronski.

- Do i marr me mendje. Aq më zbavitëse do jetë.

- U nisën për diku dy të rinj...

- Kuptohet, oficerë të regjimentit tuaj?

- Thashë vetëm dy të rinj. Pasi kishin ngrënë mëngjesin...

- Domethënë, të dehur.

- Ndoshta. Shkonin për drekë te një shok, tërë gazmend e furtunë. Shohin. Një grua e bukur i arrin me karrocë. Iu duk se u bëri shenjë me kokë dhe u qeshi. Kuptohet, iu vunë pas. U habitën kur panë që bukuroshja ndali përpara shtëpisë, ku shkonin edhe ata për drekë. Ajo u ngjit në katin e sipërm, vunë re vetëm buzët all nën kapelen e ulur dhe këmbkat e mrekullueshme.

- Po ma tregoni me aq ashk, sa po më duket që vetë ju jeni njëri nga të dy

- Harruat ç'më thatë pak më parë. E po, të rinjtë hynë te shoku, që shtronte një drekë lamtumire. Ndoshta lakmuan ca në pije. Pyetën: "Kush rron lart?" Askush s'e dinte. Vetëm shërbëtori u tha: "S'rron vetëm një, ka shumë". I shkruan një letër të panjohurës, letër dashurie, me flakërima shpirti; ia çuan vetë, për të shpjeguar me gojën e tyre çdo gjë të paqartë.

- E ç'më flisni për ndyrësi si këto?



- I ranë ziles. Doli shërbëtorja. Ia dhanë letrën, i thanë se s'do luanin që aty pa marrë përgjigje, po i përvëlonte dashuria. Atë çast doli një zotëri me baseta deri poshtë, i kuq flakë u tha se në këtë shtëpi rronte vetëm ai me gruan, u kërkoi të largoheshin.

- E nga e ditkeni që basetat i kishte deri poshtë?

- Po ju dëgjoni më mirë! Unë këta pajtova sot.

- E si?

- Tani është më e bukura... Doli që rronte një çift i lumtur: këshilltari titullar me të shoqen. Ky ngriti padinë, kurse unë u bëra ndërmjetës... E çfarë, thoni ju? Talejrani as te gishti i këmbës s'do më vinte.

- Ku qe vështirësia?

- Dëgjoni... I kërkuam ndjesë, i shpjeguam që ishte keqkuptim. U zbut, por duke dashur të shprehte ndjenja, nxori nga goja marrëzi, hodhi romuze; m'u desh të vë në punë talentin tim të diplomatit. "Jam njëmendje me ju që s'bënë mirë, - i thashë, - por kijeni parasysh keqkuptimin, moshën e re, gjendjen pas gostisë. Janë penduar, ju kërkojnë të falur. " Këshilltari titullar përsëri u zbut:" Gati jam t'i fal, por ime shoqe, një grua e ndershme, përndiqet, përflitet nga ca buzëqumësht, ca të posh... " Përsëri gati sherri, përsëri diplomacia ime...

- Do jua tregoj më vonë! - i tha Betsi një zonje që hyri në lozhë. - Sa shumë që qesha!

- E po, *bonne chance* [1] - i tha Betsi dhe i zgjati njërin gisht, ngaqë të tjerët mbanin erashkën; me një lëvizje të supeve, e uli fustanin, për t'u dukur e plotë lakuriqësia e tyre, kur të përkulej në buzën e lozhës dhe ta shihnin në dritën e gazit.

Vronski shkoi në Teatrin Francez, takoi komandantin e regjimentit, i tregoi punën e pajtimit, që po e zbaviste shumë që prej tri ditësh. Një nga të rinjtë ishte Petricki, që e donte me shpirt, tjetri ishte një djalë për kokën e djalit, princi i ri Kedrovi. Kryesorja, mbronte ngjyrat e regjimentit. Komandantit të regjimentit i qe ankuar këshilltari titullar Venden, i kishte treguar për dy oficerë të dehur që ia kishin fyer të shoqen.

- Thoni si të doni, por Petricki e ka mbushur kupën, - i tha komandanti. - Druhem që këshilltari s'do mjaftohet me këtë ankim, do shkojë më lart...

Vronski mori vendim të prerë: me çdo kusht duhej zbutur këshilltari titullar. Komandanti kishte besim te Vronski, e mbante për fisnik dhe të zgjuar, kryesorja, për një nga ata që e çmonte lart nderin e regjimentit.

1) paç fat (fr.)

Pasi e peshuan gjendjen, vendosën t'i shkonin të katër këshilltarit dhe t'i kërkonin falje; shpresat i mbanin në emrin e Vronskit dhe në titullin e tij të adjutantit të perandorit. Diçka ishte arritur, por çështjes i duhej shkuar deri në fund.

- Histori ndyraqe, por zbavitëse, - tha komandanti i regjimentit. - Kedrovi s'ka si bën duel me atë zotërinë. Aq shumë qenka zemëruar? - e pyeti Vronskin duke qeshur. - Si ju duket Kleri sonte? Mrekullia vetë! - tha për aktoren e re franceze. - Sa herë që e sheh gjen diçka të re. Vetëm francezët janë të zotët për kësi gjërash.

VI

Princesha Betsi u largua nga shfaqja pa pritur të mbaronte akti i fundit. S'e kishte përfunduar ende tualetin dhe s'e kishte porositur ende çajin për në sallonin e pritjes, kur njëri pas tjetrit para shtëpisë së madhe në rrugën "Marskaja" ndalën pajtonët. Portari bullafiq, që tërë mëngjesin lexonte gazetën, hapi në dy kanata portën e madhe dhe la të hynin mysafirët, që ngjitnin pastaj shkallët e gjera.

Në sallon bashkë me ta hyri zonja e shtëpisë me frizurë të re dhe fytyrë të freskuar. Salloni qe shtruar me qilim të butë, muret qenë veshur me cohë të errët, tryeza e mesit qe e ndriçuar fort nga llampadari dhe e mbuluar me mësallë borë të bardhë, samovari i argjendtë dhe servisi i çajit llamburisnin mbi tryezë.

Zonja e shtëpisë zuri vend pranë samovarit, hoqi dorezat, shërbëtorët lëvizën karriget që të uleshin mysafirët; këtä u ndanë në dy pjesë: pranë zonjës së shtëpisë dhe në fundin tjetër të sallonit, pranë gruas së bukur të ambasadorit, me vetulla korb të zeza dhe me fustan kadifeje të zi. Si gjithmonë, në fillim biseda mezi u shtrua, u ndërpre nga përshëndetjet, takimet, qerasja me çaj. Dukej sikur kërkohej tema më e volitshme.

- S'e ka shoqen si artiste, duket që e njeh mirë Kaulbahun, - thoshte ambasadori në grumbullin e mysafirëve rreth të shoqes. - E vutë re si u pengua e desh ra?

- Ju lutem, mos na flisni për Nelsonin, s'ke ç'thua të re për të! - tha një trashaluqe flokëverdhë, gjak e kuqe në fytyrë, pa vetulla e qepalla, veshur me një fustan mëndafshi të stërëngur. Ishte princesha Mjagkaja, e njohur për thjeshtësinë, por dhe për sjelljen e vrazhdë, e thërrisnin *enfant terrible* [1]. Kishte zënë vend ndërmjet dy grupeve, mbante vesh

1) *fëmijë e tmerrshme (fr.)*



ç'flitej dhe merrte pjesë në bisedime njëkohësisht. - Nga goja e tre vetëve i kam dëgjuar sonte fjalët për Kaulbahun, si ta kishin bërë me fjalë. S'e kuptoj, pse ju pëlqeka kaq shumë kjo frazë!

Biseda pas kësaj u ndërpre, duhej gjetur ndonjë temë tjetër.

- Na tregoni diçka argëtuese, por jo shpotitëse, - tha gruaja e ambasadorit, mjeshtre e kuvendimeve elegante, që anglezët i quajnë *small - talk*, duke iu drejtuar ambasadorit, që po rrinte mendueshëm.

- Thonë se s'është e lehtë, ngaqë e liga të bën të qeshësh, - foli ambasadori. - Po përpiqem. Më jepni temën, pastaj sajojmë. Them se dhe kuvendarët e shquar të shekullit të kaluar do ta kishin pisk, s'do flisnin dot kollaj me mendje e bukur. U kanë ardhur në majë të hundës njerëzve fjalët e mençura...

- Është e ditur kjo, - ia ndërpreu fjalën e shoqja.

Kuvendimi kishte nisur i këndshëm, por sepse nisi i tillë, ndaj dhe u fik shpejt. I duhej drejtuar mjetit që s'të linte në baltë: kasnisjes dhe thashethemnajës.

- A s'ju duket që Tushkeviçi ka diçka nga Luigji XV? - tha ambasadori, duke treguar me kokë nga djaloshi bukurosh me cullufe të verdha, që qëndronte pranë tryezës.

-Oh! Vërtet! Është i stilit të këtij salloni, ndaj dhe këtu e ka kokën.

Bisedimi po u shkonte fjollë, sepse vërtitej rreth të ndaluarës: marrëdhënieve të Tushkeviçit me të zonjën e shtëpisë.

Kuvendi rreth samovarit dhe të zonjës së shtëpisë, po ashtu, pasi u përpëlit paksa në fillim rreth tri temave të pashmangshme: lajmeve të fundit, teatrit dhe përfoljes së njerëzve, u shtrua e rrodhi për bukuri, kur kaloi në kasnisje dhe thashethemnajë.

- Keni dëgjuar që edhe Maltisheva, jo e bija, po e ëma, ka qepur një kostum *diable rose?* [1]

- Ç'thoni? Mrekullia vetë!

- E pra, s'është budallaqe! Shkrihesh gazit po ta shohësh!

Secili e gjeti të nevojshme t'i fuste ndonjë thumb fatkeqes Maltisheva. Kuvendimi u ndez si shkarpat e thata.

I shoqi i princeshës Betsi, një trashaluq qejfpaprishur, koleksionist i çartur pas gravurave, kur mori vesh që kishin mysafirë, ktheu në sallon, para se të shkonte në klub. Me çap të lehtë iu afrua princeshës Mjagkaja.

- Ju pëlqen Nisloni? - i pëshpëriti.

- Ah! Më trembët! Edhe zemra mund të ndalet nga kjo! - i tha. - Me mua s'keni pse flisni për të, ju s'merrni vesh fare nga muzika! Po zbres

1) *djall i kuq (fr.)*

unë te ju, bisedojmë për gravurat dhe majolikën. Ç'qenë ato antika që i shtitë në dorë thuajse falas?

- Doni t'ua tregoj? Por ju s'merrni vesh!

- M'i tregoni. Kam mësuar diçka nga... bankierët... Kanë gravura të mrekullueshme.

- Pse, paskeni qenë te Shycburgët? - e pyeti e zonja e shtëpisë.

- Kam qenë, moj shpirte. Na ftuan për drekë me burrin; na thanë se vetëm salca që nxorën kushtonte njëmijë rubla, - tha me zë të lartë princesha Mjagkaja, kur vuri re që po e dëgjonin të gjithë. - Dhe ishte e pështirë, bojë jeshile. Na u desh t'i ftonim, përgatitëm një salcë që na vajti tetëdhjetë kopejka, të gjithë mbetën shumë të kënaqur. S'kam si gatuaj salca njëmijërubëlshe.

- S'i gjendet shoqja kësaj! - e lavdëroi zonja e shtëpisë.

- Njeri i çuditshëm është, - tha dikush.

Fjalët e princeshës Mjagkaja bënin kurdoherë efekt, për arsye se fliste kuptueshëm, ndonëse jo gjithmonë i binte në të, si në këtë rast. Bënin përshtypjen e shakasë mendjehollë. Princesha Mjagkaja këtë s'e dinte, por e shihte që bënin efekt dhe e përsëriste këtë mënyrë të foluri.

Duke përfituar nga rasti që mysafirët qenë bashkuar për të dëgjuar princeshën Mjagkaja, e zonja e shtëpisë iu drejtua të shoqes së ambasadorit:

- Pse të mos pini një filxhan çaj? Ejani këtu te ne.

- Jo, jemi mirë këtu, - iu përgjigj kjo dhe vijoi bisedën e nisur.

Ishte një kuvendim i këndshëm: po mbanin nëpër gojë Kareninët, burrë grua.

- Ana ka ndryshuar shumë pas udhëtimit në Moskë; ka një sjellje që të çudit, - vuri në dukje një shoqe e Anës.

- Dhe ka ndryshuar ngaqë solli me vete hijen e Aleksei Vronskit, - tha e shoqja e ambasadorit.

- E çë? Grimi ka një përrallë: për dënim njeriut ia heqin hijen. S'e kam kuptuar, ç'dënim qenka. Por për një grua duhet të jetë i pakëndshëm pa hije.

- Veç, gratë, që kanë nga një hije, përfundojnë keq , - tha shoqja e Anës.

- Ju thaftë gjuha! - u hodh e tha princesha Mjagkaja. - Karenina është grua e mrekullueshme. Të shoqin s'e shoh dot, por atë e dua shumë.

- E pse s'e shihkeni dot të shoqin? Eshtë njeri i shquar, - i tha gruaja e ambasadorit. - Im shoq thotë se burra shteti si ai i kanë të rrallë shokët në Evropë.



- Edhe im shoq kështu thotë, por unë s'i besoj, - tha princesha Mjagkaja. - Po të mos na i thoshin këtë burrat, do e shihnim me sytë tona që Aleksei Aleksandroviçi është marrok. E them me gjuhën e vogël... Çdo ditë dhe më qartë po duket: më parë, kur më urdhëronin ta gjeja të mençur, s'e gjeja dot dhe i thosha vetes se jam unë budallaçkë; me të thënë që ai është marrok, por me gjuhën e vogël, çdo gjë m'u bë e qartë.

- Po tregoheni gjuhustër sonte!

- Aspak. S'kam nga ia mbaj: njëri nga ne të dy është budalla. Për vete këtë s'ta nxë goja ta thuash.

- Me pasurinë askush s'është i kënaqur, me mendjen po, - tha ambasadori.

- Saktë e thatë, - e mbështeti Mjagkaja. - Thoni ç'të doni, po Anën s'ju lë ta përgojoni. Është grua e rrallë. E ç'faj ka që ngjisin të tjerët si miza pas mjaltit?

- Unë s'po e përgojoj, - u përligj shoqja e Anës.

- Se, nëse ne s'na ndjek kush prapa si hije, kjo s'do të thotë që kemi të drejtë të përflasim të tjerët.

Pas këtij dushi të ftohtë, që i bëri shoqes së Anës, princesha Mjagkaja dhe gruaja e ambasadorit shkuan te tryeza, ku kishte filluar biseda për mbretin e Prusisë.

- Kë mbajtët nëpër gojë? - i pyeti Betsi.

- Kareninët. Princesha bëri portretin e Aleksei Aleksandroviçit, - iu përgjigj e shoqja e ambasadorit me buzën në gaz.

- Sa keq që s'e dëgjuam, - tha zonja e shtëpisë, duke parë nga dera. - Erdhët, më në fund, - i foli Vronskit që ia behu te dera.

Ky jo vetëm njihej me të gjithë, por kishte ndenjur dhe gjatë me mysafirët e Betsit, ndaj dhe mbahej lirshëm, si mes të vetish.

- Nga po vij? - iu përgjigj pyetjes së të shoqes së ambasadorit. - Më zutë ngushtë, po jua them: nga Bufët. Kam qenë dhjetra herë dhe gjithmonë me kënaqësi. Turp është ta thuash, por në opera më zë gjumi, kurse në Bufët deri në minutën e fundit argëtohesh, ngazëllehesh. Sonte...

Zuri ngoje emrin e aktores franceze, deshi të fliste për të, por e shoqja e ambasadorit bëri një grimasë tmerri në fytyrë dhe i tha me shaka:

- Mos na flisni, ju lutem.

- Po mirë, s'po flas se atë e njohin të gjithë.

- E pse të mos shkojmë të gjithë sa jemi, po qe se qenka më këndshëm se në opera, - tha Mjagkaja.

VII

Te dera e hyrjes u dëgjuan hapa. Princesha Betsi, duke e ditur që ishte Karenina, pa nga Vronski. Ky shihte nga dera dhe fytyra i mori një shprehje të re, të çuditshme. E pa i gëzuar, i përqendruar, por dhe si me frikë e drojë, u çua ngadalë. Ana iu afrua zonjës së shtëpisë, duke parë vetëm përpara, me trupin drejt, si ngaherë, me çape të lehtë, të shpejtë, të sigurtë, që e dallonte të ecurit e saj nga ai i grave të tjera të sallonit; i shtrëngoi dorën me buzën në gaz, pa nga Vronski. Ky iu përkul thellë dhe i afroi karrigen.

Ajo ia ktheu përshëndetjen vetëm duke tundur paksa kokën, u skuq, u pezmatua. Por e mblodhi në çast veten, u përshëndet me të njohurit, shtrëngoi duart e zgjatura drejt saj. I foli të zonjës së shtëpisë.

- Isha te kontesha Lidia. Desha të vija më parë, po u harrova në muhabet. Ishte sër Xhoni, shumë interesant.

- Ah! Ai misionari?

- Ç'nuk tregoi! Sidomos për indianët.

Bisedimi, i ndërprerë nga ardhja e Anës, u kalamend si flaka e qiririt kur i fryjnë, por nuk u shua.

- E kam dëgjuar; flet bukur. Vllasova ka rënë në dashuri.

- E vërtetë është që Vllasova, e vogla, po martohet me Topovin?

- Thonë se është punë e mbaruar.

- Çuditem me prindërit. Flitet që është martesë me dashuri.

-Ç'mendim i mykur! E kush flet për pasione sot? - tha e shoqja e ambasadorit.

- Po ja që s'po shkulet kjo modë e vjetër, e marrë! - tha Vronski.

- Aq më keq për ata që e ndjekin këtë modë. Unë njoh martesa të lumtura vetëm mbi bazën e arsyes.

- Ashtu, por shpesh këto lloj martesash bëhen shkrumb e hi me t'u shfaqur ai pasion, që ishte mënjanuar, - tha Vronski.

- Martesë mbi bazën e arsyes mirë, por kur të dy kanë harbuar paq në rini e pastaj janë martuar. ~~Se dashuria është si skarlatina, të cilën duhet ta heqin të gjithë.~~

- Atëherë u dashka gjetur vaksina kundër dashurisë, si kundër lisë.

- Kur isha e re, rashë në dashuri me një dhjak, - tha princesha Mjagkaja. - Nuk e di, në më krijoi imunitet, apo jo.

- E kam seriozisht, - tha Betsi. - Për ta çmuar dashurinë, duhet të gabohesh e pastaj ta ndreqësh gabimin.

- Edhe pas martese? - e pyeti me djallëzi e shoqja e ambasadorit.



- Kurrë s'është vonë të pendohesh, - sqaroi ambasadori, duke cituar një thënie angleze.

- Ashtu de! - thirri Betsi. - Duhet të gabohesh, pastaj të ndreqesh. Ju si mendoni? - iu dejtua Anës, që po e ndiqte këtë bisedë me një buzagaz të lehtë në fytyrë.

- Unë mendoj, - tha Ana duke luajtur me dorezën që kishte hequr, - unë mendoj... ~~që ka aq mendje sa ka kokë, ka po aq lloje dashurie sa ka dhe zemra.~~

Vronski ia kishte qepur shikimin dhe po priste me gjak të ngrirë ç'do të thoshte. Kur i dëgjoi këto fjalë të dilnin nga goja e saj, psherëtiu si të kishte kaluar një rrezik.

Ana, befas, iu kthye atij:

- Mora një letër nga Moska, më shkruanin që Kiti Sherbackaja qenka shumë sëmurë.

- Ashtu? - tha Vronski dhe ngrysi vetullat.

Ana e pa rreptë.

- Nuk qenka me rëndësi për ju?

- Përkundrazi, shumë. Ç'ju shkruajnë, në mund ta di?

Ana u çua dhe iu afrua Betsit.

- Më shtini një gotë çaj, - i tha.

Ndërkohë iu afrua Vronski.

- E ç'ju shkruajnë? - ia përsëriti pyetjen.

- Për mendimin tim, meshkujt nuk e kuptojnë atë që s'është fisnike, ndonëse flasin shumë për këtë, - i tha Ana. - Ka kohë që kam dashur t'jua them, - shtoi, bëri disa hapa dhe u ul te tryeza në qoshe, ku kishte albume.

- Nuk e kapa dot kuptimin e fjalëve tuaja, - i tha ai duke i dhënë çajin.

Ajo pa nga divani që kishte pranë dhe Vronski u ul menjëherë.

- Kam dashur t'ju them, - tha pa parë nga ai, - se keni vepruar keq... Shumë keq!

- Po pse, a s'e di që veprova keq? E kush është shkaktare e këtij veprimi?

- E pse m'i thoni mua këto fjalë? - e pyeti Ana, duke e vështruar rreptë.

- Ju e dini psenë, - iu përgjigj Vronski me guxim dhe me gëzim; kur takoi vështrimin e saj, nuk i uli sytë.

Nuk qe ai që u turbullua, por ajo.

- Kjo vërteton një gjë: nuk paskeni zemër, - i tha. Kurse shikimi i

saj fliste ndryshe: ai thoshte se kishte zemër dhe kjo atë, Anën, e friksonte.

- Kjo që zutë ngoje ishte gabim e jo dashuri.

- Ju kujtohet, besoj, që jua kam ndaluar ta shqiptoni këtë fjalë... fjalë të keqe! - i tha Ana dhe u rrënqeth. Sakaq e kuptoi se me këtë që tha: "Jua kam ndaluar", vetvetiu i njohu vetes disa të drejta ndaj personit të tij dhe po e nxiste t'i fliste për dashuri. - Kam dashur t'jua them qëkuri këtë, - i tha duke e parë drejt në sy dhe duke e ndier përvëlimin e faqeve të përflakura. - Erdha këtu, ngaqë e dija që mund t'u takoja. Erdha t'ju them se kjo duhet të marrë fund. S'di të më jetë skuqur faqja deri më sot, ju po më bëni ta ndiej veten fajtore për diçka...

Vronski po e përpinte me sy, i mahnitur nga hijeshia e fytyrës që i shprehte një botë shpirtërore të madhërishme.

- Ç'doni nga unë? - e pyeti thjesht dhe seriozisht.

- Dua që të shkoni në Moskë dhe t'i kërkoni ndjesë Kitit.

- Ju nuk e dëshironi këtë.

E shihte që Ana po thoshte atë që po e detyronte veten të thoshte, por që, në të vërtetë, nuk dëshironte ta thoshte.

- Në më dashuroni, siç thoni, - i pëshpëriti, - bëjeni që unë të ndihem e qetë.

Atij i ndriti fytyra.

- A nuk e dini që jeni jeta për mua? E kam humbur qetësinë, s'kam si jua siguroj juve. Veten time, dashurinë... Po. Nuk mund të mendoj për ju dhe për veten time veç e veç. Për mua ju dhe unë jemi një. S'shoh kështu e tutje qetësi as për vete e as për ju. Shoh mundësi dëshpërimi e makthi të përbindshëm... por shoh edhe mundësi lumturie, lumturie të padëgjuar!... Pse, mos është e pamundur? - e pyeti vetëm me luajtje buzësh, por ajo e dëgjoi.

Ana i përqendroi të gjitha forcat për të thënë vetëm atë që duhej të thoshte, por në vend të kësaj e pa Vronskin me një shikim dashurie të thellë dhe s'nxori zë.

"Ja lumturia! - tha me vete Vronski i ngashëryer. - Kur po më pushtonte makthi dhe po më dukej e humbur shpresa, nxori krye lumturia! Më dashuron dhe s'po nguron të ma shfaqë".

- Bëheni këtë për mua, mos më flisni më kurrë kështu; të jemi miq të mirë, - i tha me fjalë, kurse shikimi fliste ndryshe.

- Miq ne s'kemi si të jemi, ju këtë e dini. Në do jemi më të lumturit e të lumturve, këtë e keni ju në dorë.

Ajo bëri të thotë diçka, por ai nuk e la.

- Vetëm një gjë ju kërkoj: të drejtën të shpresoj, të vuaj si tani; nëse



është e pamundur, më urdhëroni të zhdukem dhe unë do zhdukem. Në ju bën të vuani prania ime, s'keni për të më parë më.

- Nuk dua t'ju dëboj.

- Atëherë, asgjë mos ndryshoni. Lërini kështu gjërat, - i tha me zë të dridhur. - Ja dhe burri juaj.

Hyri Aleksei Aleksandroviçi me të ecurën e tij karakteristike duke tundur këllqet me ngathtësi e qetësi.

Si pa shkarazi të shoqen dhe Vronskin, iu afrua zonjës së shtëpisë, u ul për të pirë çaj dhe foli me zërin e shkoqur, të avashtë, që të dëgjohej nga të gjithë. Si me tallje shqiptoi:

- Rambujenë e paskeni komplet. Hiret dhe zanat.

Princeshës Betsi i ngriheshin nervat, kur e dëgjonte; s'e honepste dot këtë *sneering*[1] të tij. Si e zgjuar që ishte, e kaloi bisedimin në temë serioze, foli për shërbimin ushtarak të detyruar. Aleksei Aleksandroviçi e mbrojti me vendosmëri dekretin e ri.

Vronski dhe Ana vazhdonin të rrinin te tryeza e vogël.

- Sa e pahijshme, - pëshpëriti një zonjë dhe tregoi me sy për nga Ana, Vronski dhe Karenini.

- Po unë ç'ju thashë, - nëpërdhëmbi shoqja e Anës.

Nuk ishin vetëm këto, edhe princesha Mjagkaja deri edhe vetë Betsi shihnin me flakërima sysh ata që u veçuan nga rrethi i mysafirëve. Vetëm Aleksei Aleksandroviçi nuk pa dhe vazhdoi të fliste.

Betsi bëri si bëri, uli dikë në vendin e saj për të mbajtur të ndezur bisedimin dhe iu afrua Anës.

- Gjithmonë më ka mahnitur qartësia dhe saktësia e shprehjeve të burrit tuaj, - i tha. - Edhe më e lartësuara të duket si në pëllëmbë të dorës, kur flet ai.

- Po, po! - tha Ana e qeshur, e përndritur nga lumturia, pa kuptuar asnjë fjalë nga ato që u thanë. U ul te tryeza e madhe dhe u përfshi në bisedimin e përgjithshëm.

Aleksei Aleksandroviçi ndenji gjysmë ore dhe i tha të shoqes të shkonin; por Ana, pa e vështruar në sy, i tha se do rrinte për darkë. Aleksei Aleksandroviçi u përshëndet dhe doli.

Karrocieri i Kareninës, një tartar trashaluq, veshur me një gozhup lëkure të lustruar, mezi po e mbante kalin kërr të anës së majtë, që kishte ngrirë nga të ftohtit dhe bënte në vend numëro; portari mbante të hapur portën; Ana Arkadievna, me lëvizje të shpejta të dorës së vogël,

1) ton tallës (ang.)

po nxirrte nga kopsa e gëzofit dantellën e mëngës, që kishte ngecur, dhe me kokën ulur dëgjonte e ngazëlluar fjalët që i mërmëriste Vronski.

- Ju asgjë s'më keni premtuar dhe ta zëmë se unë asgjë nuk kërkoj, - po i thoshte, - veç fort mirë e dini, s'më duhet miqësia, më duhet fjala që juve s'ju pëlqen t'jua thonë... dashuria...

- Dashuria... - përsëriti ultas Ana me një zë që i dilte nga thellësia e shpirtit; atë çast e shkëputi dantellën nga kopsa dhe shtoi: - Nuk më pëlqen të ma thonë, ngaqë e çmoj shumë, më shumë nga ç'mund të arrini ta kuptoni. - Ngriti sytë dhe e pa në fytyrë. - Mirupafshim!

I dha dorën dhe me hap të shpejtë doli. Shërbëtori i hapi derën e karrocës dhe ajo u fsheh në të.

Shikimi dhe e cikura e dorës sikur e përzhitën Vronskin. E puthi pëllëmbën, që kishte prekur dora e saj dhe u largua që aty i lumtur; e ndiente që i ishte afruar fare pranë qëllimit.

## VIII

Aleksei Aleksandroviçi nuk gjeti asgjë të pahijshme në atë që e shoqja po rrinte me Vronskin te një tryezë më vete dhe po bisedonte e rrëmbyer, ama vuri re që kjo s'po u dukej e hijshme të tjerëve, ndaj iu duk edhe atij e pahijshme. Tha me vete se i duhej folur të shoqes.

Me t'u kthyer në shtëpi, u mbyll në studio, siç e kishte zakon, u ul në kolltuk, e hapi librin aty ku ishte vënë thika dhe nisi të lexonte historinë e popatit; vetëm në të rrallë fërkonte ballin e lartë dhe shkundte kryet si të donte të largonte diçka të bezdisshme. Në orën e caktuar u ngrit dhe u mor me tualetin. Ana Arkadievna ende s'kishte ardhur. U ngjit lart me librin nën sqetull, por në vend të mendimeve për çështjet e shërbimit, i vërshuan mendimet për të shoqen, për ç'i ndodhi. Nuk u shtri në shtrat, por ecejaku nëpër dhomë. E ndiente se duhej t'i jepte këmbë rrethanës së re të krijuar.

Kur i tha vetes se duhej të fliste me të shoqen, iu duk diçka e thjeshtë, tani po i dukej edhe e vështirë, edhe e koklavitur. Nuk ishte tip xhelozi; thoshte se xhelozia e fyen gruan, asaj i duhej besuar. Përse? Këtë pyetje s'e shtronte kurrë, por mosbesim nuk provonte, pra, kishte besim dhe ia nguliste fort vetes që këtë besim nuk duhej ta humbiste. Tani po i lëkundej kjo bindje, i ndodhur ballë për ballë me diçka të palogjikshme, të pakuptimtë. Po përballej me jetën: u gjend para befasimit, që të shoqen e dashuronte edhe dikush tjetër, përveç atij vetë; kjo mundësi për të ishte edhe e palogjikshme edhe e pakuptimtë, mirëpo ja që po ia afronte jeta. Aleksei Aleksandroviçi e kishte jetuar jetën në punë, në krye të detyrës; kishte bërë çmos t'u shmangej përplasjeve me problemet që i nxirrte jeta. Veten e ndiente si ai që ecën i qetë nëpër një urë mbi greminë, por befas sheh që ura po shembet, poshtë e pret honi i lemerishëm. Gremina është jeta vetë, ura është jeta e rreme që ka bërë deri më sot. Ishte hera e parë që po i thoshte vetes se e shoqja mund të binte në dashuri me një tjetër; kjo e çmeriti. I vazhdoi ecejaket pa u zhveshur. Shkelte mbi parketin kërkëllitës të dhomës së bukës, të ndriçuar nga një llambë e vetme, çapitej mbi qilimin e sallonit të kredhur në errësirë, ku drita e remtë e dhomës së bukës binte vetëm mbi portretin e tij të madh, të bërë para pak kohe; pastaj kalonte mespërmes dhomës së të shoqes, ku digjeshin dy qirinj, që ndriçonin portretin e prindërve të saj, por edhe takëmin e bukur të shkrimit mbi tryezë; shkonte deri te dera e dhomës së saj të gjumit dhe pastaj kthehej përsëri. Kohë mbas kohe e ndalte hapin dhe thoshte: "Duhet folur me të dhe i duhet dhënë fund kësaj ". Por, pasi bënte përsëri disa hapa, ndalte e thoshte me vete: " Po ç't'i them? Ç'vendim t'i shpall?" Para se të bënte kthesën te dera e studios, pyeti veten: "Po ç'paska ndodhur që po më bluan kështu meraku? Asgjë. Foli me të disi gjatë. E ç'nuk mund të bëjnë gratë në sallone! Pale, që të bëhesh xheloz, do të thotë të poshtërosh veten!" Por edhe ky arsyetim nuk e kënaqi. Kur po kthehej në sallonin e errët, një zë i brendshëm i tha se këtu diçka kishte, që u ra në sy të tjerëve. "Po, duhet folur dhe i duhet dhënë fund tërë kësaj..." Po si ta bënte? Dhe mendimet zunë t'i rrëkëllehen në kokë, u kthehej dhe u rikthehej arsyetimeve, mendja po i vinte vërdallë. Fërkoi fort ballin, tëmthat dhe u ul në studion e saj... ia nguli sytë letërthithëses prej malahiti, pusullës së shkruar dhe të lënë mbi tryezë, dhe befas mendimet i ndryshuan. Tha me vete, ç'mendonte, vallë, e shoqja? Kaloi fluturimthi nëpër mendje jetën e saj, dëshirat e saj, botën e ndjenjave të saj. Por kjo iu duk lebetitëse dhe e zboi me ngut nga koka. Ishte ai honi i lemerishëm, që i kallte tmerrin. Të futej përmes ndjenjës dhe mendimit në shpirtin e tjetrit ishte diçka e huaj për Aleksei Aleksandroviçin. E quante fantazi të dëmshme dhe të rrezikshme. "Më e keqja e të keqes është se ky ankth po më mundon tani, kur vepra ime po i afrohet fundit ngadhnjyes (e kishte fjalën për diskutimin e projektit të hartuar), kur më shumë se kurrë kam nevojë për qetësi, për përkushtim me tërë forcat e shpirtit. Po s'ke ç'bën. S'jam nga ata që s'dinë ta kapërcejnë shqetësimin, që s'dinë ta shohin gjendjen drejt në sy".

- Më duhet ta mendoj mirë, të vendos ç'duhet bërë dhe t'i jap fund kësaj gjendjeje, - shqiptoi me zë të lartë.

"Se ç'ndjenja është duke përjetuar, ç'tallaze ia tallazitin shpirtin, kjo s'është puna ime, është punë e ndërgjegjes së saj, me këtë le të merret feja", - tha me vete i lehtësuar që e gjeti një ligj për ta vënë në veprim në rrethanat e krijuara. Me to s'kishte pse merrej. Si kryefamiljar e kishte për detyrë t'i zgjaste dorën e ndihmës; duhej t'ia bënte të qartë rrezikun, ta parandalonte të keqen, deri të vinte në përdorim pushtetin. Për tërë këto duhej t'i fliste.

Tani çdo gjë e kishte qartësuar në kokën e vet. I erdhi keq që po detyrohej ta shpenzonte forcën e mendjes për punët e shtëpisë, por, njëlloj si kur i parashtronte mendimet në një referat, formuloi edhe tezat e mbarështrimit të çështjes deri edhe radhën e secilës. "Më duhet t'i them këto: ç'rëndësi ka opinioni shoqëror dhe ruajtja e pacënuar e emrit; ç'rëndësi ka kurora e bekuar nga Zoti; ç'do të thotë ta bësh fatkeq djalin, po edhe veten ta shkatërrosh. I kishte numëruar me gishtat e dorës që e mbante poshtë, e ngriti dorën dhe i kërciti gishtat, siç e kishte zakon. Ishte një zakon i keq (e dinte këtë), por ja që e qetësonte dhe ia përforconte sigurinë, aq të nevojshme në këto çaste.

U dëgjua zhurma e pajtonit që ndali te porta. Aleksei Aleksandroviçi qëndroi në këmbë në mes të sallonit. Nëpër shkallë u dëgjuan hapa gruaje. Aleksei Aleksandroviçi, i gatshëm për të shqiptuar fjalën e përgatitur, tërhiqte gishtat dhe priste mos kërciste ndonjëri. Iu drodh zemra kur mendoi për shpjegimin e pashmangshëm.

## IX

Ana ecte kokulur dhe luante me xhufkat e kapuçit. I ndrinte fytyra, por jo nga hareja e ngazëllimi; drita e asaj fytyre i ngjante flakës së një zjarri në një natë të errët. Kur pa të shoqin, ngriti kokën dhe, si të zgjohej pas një jermi, i buzëqeshi.

- S'paske rënë? Çudi! - i tha, hoqi kapuçin dhe, pa e ndalur hapin, shkoi në banjë. - Është vonë, Aleksei Aleksandroviç, - i tha që andej.

- Ana, më duhet të flas me ty.

- Me mua? - tha, hapi derën dhe e pa e habitur. - Ç'ka ndodhur? Për çfarë? - e pyeti dhe u ul. - Po mirë, në dashke. Më mirë do të ishte të binim të flinim.

Ana thoshte ato fjalë, që i vinin vetiu në majë të gjuhës, po habitej



me veten si mund të gënjente me aq lehtësi. I flihej. Sa e thjeshtë dhe e natyrshme ishte ajo që tha, u habit që fjalët e saj ngjanin me të vërtetën. Veten po e shihte të mbrojtur nga zhgualli i gënjeshtrës. E ndiente që po i dilte krah dhe po e merrte në mbrojtje një fuqi e padukshme.

- Ana, më duhet të të paralajmëroj: duhet të kesh mendjen, - i tha i shoqi.

- Të kem mendjen? Për çfarë?

E shihte aq çiltër me sytë xixëllues, saqë, kush s'e njihte ashtu si e njihte i shoqi, s'do mundte dot të vinte re asgjë të panatyrshme, si në kumbimin ashtu dhe në kuptimin e fjalëve. Por për atë që e njihte, që e dinte se e pyeste edhe për arsyen pse ra në shtrat me pesë minuta vonesë, që ia shfaqte në çast si gëzimet ashtu dhe brengat, për atë të vinte re që s'po i thoshte asnjë fjalë për gjendjen, në të cilën po e shihte, kjo fliste shumë. Vuri re që thellësia e shpirtit të saj, për të gjithmonë e hapur, tani ishte e mbyllur. Veç kësaj, nga tingëllimi i zërit vuri re që s'ishte e turbulluar, sikur i thoshte : po është e mbyllur, kështu duhet të jetë dhe do jetë gjithmonë. Po i dukej, siç i duket njeriut që kthehet në shtëpi dhe e gjen derën të mbyllur. "Por, ku i dihet, ndoshta e gjej kyçin", - tha me vete Aleksei Aleksandroviçi.

- Dua të të paralajmëroj për një gjë, - i foli me zë të ulët. - Nga pakujdesia dhe mendjelehtësia mund t'ju japësh shkas të tjerëve të flasin. Bashkëbisedimi yt shumë i përzemërt me kontin Vronski (këtë emër e shqiptoi ngadalë, duke i mëshuar çdo tingulli), ra në sy të të gjithëve.

I fliste dhe s'ia ndante sytë syve të saj të qeshur, krejt të padepërtueshëm; po e kuptonte që ishte krejt pa dobi.

- Kështu e ke ti, - iu përgjigj ajo, si të mos i binte fare në të arsyes. - Herë s'të vjen mirë që më sheh të mërzitur, herë s'të pëlqen që jam e gëzuar. Sonte s'isha e mërzitur. Kjo të fyeu?

Aleksei Aleksandroviçi u rrënqeth dhe u bë gati të kërciste gishtat.

- Të lutem, mos i kërcit ata gishta, s'i duroj dot, - i tha.

- Ti je vërtet? - i tha Aleksei Aleksandroviçi me zë të ngjirur dhe u përmbajt.

- Po ç'paska ndodhur? - e pyeti Ana me një habi të sinqertë dhe si me të qeshur. - Ç'kërkon nga unë?

Aleksei Aleksandroviçi heshti një copë herë dhe fërkoi me dorë ballin e sytë. Po e ndiente se, në vend që të bënte atë që duhej të bënte, domethënë, ta paralajmëronte të shoqen të kishte kujdes, të mos shkelte në dërrasë të kalbur, po tronditej për çështje që lidheshin me vetëdijen e saj dhe po përplaste kokën pas një muri të imagjinuar prej atij vetë.

- Ja ç'dua të them, - vijoi ai me zë të shtruar dhe të ngjirur. - Të lutem, të më dëgjosh. Ti e di që xhelozia është për mua një ndjenjë fyese dhe poshtëruese, kurrë s'ia lejoj vetes t'i nënshtrohem, por ka ca norma mirësjelljeje, që s'i shpëton dot ndëshkimit, po u shkelën. Sonte nuk u solle si duhet; s'jam unë që e vura re, ra në sy të të tjerëve.

- Gjë prej gjëje s'po kuptoj, - tha Ana duke mbledhur supet. "Këtij aq i bën, - mendoi me vete. - E ha meraku që paska rënë në sy të të tjerëve." - Mos nuk je mirë me shëndet sonte, Aleksei Aleksandroviç, - shtoi dhe bëri të largohej, por ai i doli përpara.

Ana kurrë s'ia kishte parë fytyrën aq të shëmtuar dhe të mpakur. Ndali, e ngriti lart kokën, e mënjanoi paksa dhe me lëvizje të shpejta të gishtave zuri të hiqte furqetat nga flokët.

-Hë, po të dëgjoj. Ç'do të më thuash? - i tha me ton të qetë, por tallës. - Dhe po më inrtereson shumë kjo që do të më thuash, se dua ta di si qëndron puna.

U habit dhe vetë nga natyrshmëria dhe siguria, me të cilat i tha këto fjalë, sa i saktë dhe i prerë qe mendimi që shprehu.

- Nuk kam të drejtë të merrem me zhbirimin e botës tënde shpirtërore, madje e quaj diçka të padobishme, deri dëmprurëse, - filloi Aleksei Aleksandroviçi. - Duke rëmuar brenda shpirtit tonë, jo rrallë nxjerrim në sipërfaqe gjëra që qëndrojnë aty të padukshme. Ndjenjat e tua janë në dorë të ndërgjegjes sate, por e kam për detyrë para vetes dhe Zotit të t'i vë në dukje detyrimet e familjares. Jeta jonë është e lidhur me martesë, të miratuar nga Zoti. Vetëm krimi mund ta këpusë këtë lidhje dhe një krim i tillë sjell me vete një dënim të rëndë.

- Gjë prej gjëje s'po kuptoj! Oh, Zot! Sa shumë më flihet! - i tha.

- Ana, emri i Zotit! Mos fol kështu! - i tha me përgjërim. - Ndoshta dhe gabohem, por, më beso, e them sa për ty, aq dhe për veten time. Jam yt shoq dhe të dua.

Ana vaisi kokën, iu fshi e qeshura tallëse nga fytyra, fjala "të dua" e zemëroi keq. "Më do! Po pse, a mund të dojë ky? Po të mos kishte dëgjuar që ka dashuri, kurrë s'do ta përdorte këtë fjalë. As që e di se nga bie dashuria!" - tha me vete.

- Aleksei Aleksandroviç, vërtet që asgjë s'po kuptoj, - i tha. - Ma thuaj troç. Ç'të paska...

- Lermë të flas gjer në fund. Unë të dua. Por s'e kam fjalën te vetja; kryesore për mua është djali dhe ti. Mund të duken të kota, krejt pa vend këto që po të them, ndoshta dhe gabohem; në është kështu, të kërkoj ndjesë, por në qoftë se vetë ti e ndien që ka qoftë edhe një arsye të vogël, të lutem të reflektosh dhe në ta thotë zemra, ma bëj të ditur...



Pa e vënë re as vetë, i foli jo atë që kishte parapërgatitur.

- Nuk kam ç'të them. Pastaj... - tha ashtu shpejt e shpejt me buzën në gaz, - vërtet që është koha të biem të flemë.

Aleksei Aleksandroviçi psherëtiu, dhe pa nxjerrë më as dhe një fjalë nga goja hyri në dhomën e gjumit.

Ana e gjeti me buzët të shtrënguara dhe shikimin të tretur. U shtri në pritje të ndonjë fjale të tij; edhe i trembej asaj që do i thoshte, edhe donte ta dëgjonte. Por ai heshtte. Priti gjatë, pa u ndier, dhe pas pak harroi fare që ai ishte aty. Mendja i shkoi tek tjetri, e shihte me sytë e zemrës, ndjeu si i zjeu përbrenda ngazëllimi përtëritës, dehës, por prej fajtoreje. Sakaq dëgjoi një fërshëllimë të shtruar, të shpenguar, s'kaloi shumë dhe Aleksei Aleksandroviçi sikur u tremb nga ajo fërshëllimë, e ndaloi një hop, por pas dy dihatjeve fërshëllima u dëgjua përsëri edhe më e shtruar, edhe më e shpenguar.

- Është vonë. Po, po! Është vonë! - belbëzoi e qeshur dhe e ngazëllyer. Qëndroi gjatë me sytë hapur, pa u ndier; i dukej sikur po e shihte në errësirë shkëlqimin e syve flakëritës.

## X

Atë mbrëmje për Aleksei Aleksandroviçin dhe të shoqen, Anën, filloi jeta e re. Asgjë e veçantë nuk kishte ndodhur. Ana, si ngaherë, shkonte e vinte në shoqërinë aristokratike, sidomos shpesh i bënte vizita princeshës Betsi dhe kurdoherë takohej me Vronskin. Aleksei Aleksandroviçi këtë e shihte, por asgjë s'mund të bënte. Orvajtjet për t'u sqaruar kishin ndeshur në një mur të padepërtueshëm moskuptimi gazmor. Në dukje çdo gjë ishte si më parë, në thelb marrëdhëniet kishin ndryshuar. Aleksei Aleksandroviçi, ky njeri me dorë të fortë në punët e shtetit, po e ndiente veten të pafuqishëm në këtë drejtim; dukej që e kishte përkulur i nënshtruar qafën, për të mbajtur zgjedhën që i qe përgatitur. Pat thënë jo një herë me vete se duhej provuar të fliste përsëri me të shoqen, ta merrte me të mirë, ta bindte, ta detyronte të vinte në vete, por sa herë që bëhej gati t'i fliste, vinte re që xhindi i ligësisë dhe i mashtrimit, që ishte përvjedhur në shpirtin e Anës, e pushtonte edhe atë dhe i fliste jo ashtu siç dëshironte dhe qe parapërgatitur. S'hiqte dot dorë nga mënyra tallëse e të shprehurit, por kësisoj s'kishin si shfaqeshin ato që dëshironte t'i shfaqte.

XI

Ajo që thuajse gjatë një viti përbënte dëshirën e vetme të Vronskit në jetë dhe që ia kishte zhvendosur të gjitha dëshirat e tjera; ajo që për Anën ishte e pamundur, lemeritëse, por aq më tepër marramendëse; ajo që ishte një ëndërr lumturie, tani u bë realitet. I zbehtë, me mjekrën dhe buzët që i dridheshin, qëndronte në këmbë para saj dhe e luste të qetësohej, pa ditur as vetë si.

- Ana! Ana! - i thoshte me zë dridhmëtar. - Ana, emri i Zotit!

Sa më fort e luste, aq më poshtë vaisej koka e saj, e krenares së lumturuar, tani të përdhosur. Do të lëshohej fuqiprerë në këmbët e tij, po të mos e kishte mbajtur Vronski.

- O Zot! Më fal! - thoshte me zë të ngashëryer, duke ia shtrënguar duart në kraharor.

E ndiente veten aq fajtore dhe mëkatare, sa i kishte mbetur vetëm një gjë: të përulej para tij dhe t'i kërkonte ta falte; e meqë s'kishte tjetër në këtë botë përveç tij, i drejtohej me lutjen përdëllestare. E shihte dhe e ndiente deri fizikisht poshtërimin, tjetër s'kishte ç'të shprehte. Kurse ai provonte atë që duhet të ndiejë vrasësi, kur sheh trupin pajetë të atij që shtrihet përdhe. Ky trup qe dashuria e tyre, ishte koha e parë e dashurisë. Në kujtimet e tmerrshme, rrëqethëse të asaj që ndodhi, fshihej çmimi i lartë i turpit. Poshtërimi shungullues që e mbyste atë, kaloi edhe tek ai. Por, pavarësisht nga llahtari, trupi i vrarë duhej ndarë në copa, duhej fshehur diku, duhej përfituar nga ajo që u shti në dorë përmes vrasjes.

Ashtu si vrasësi, që i vërsulet me tërbim, gjoja me pasion, viktimës, e zhvat dhe e copëton, edhe ai ia mbuloi trupin me puthje, fytyrën, supet. Ajo i mbante dorën dhe s'pipëtinte. Po, këto puthje qenë blerë me çmimin e turpit, kurse kjo dorë, që mbante në të sajën, ishte dora e bashkëfajtorit. E ngriti dhe e puthi. Ai u ul në gjunjë dhe donte t'ia shihte fytyrën, ajo e fshihte pa thënë asnjë fjalë. Më në fund, u sforcua; u ngrit, e shtyu. Fytyra e saj ishte po aq e bukur, veç nga kjo edhe më e dhembshur.

- Mori fund çdo gjë, - bëlbëzoi. - S'kam asgjë tjetër përveç teje. Mos e harro këtë.

-S'kam si e harroj atë që është jeta ime. Për një grimë të kësaj lumturie...

- Të ç'lumturie! - tha me neveri e frikë dhe këto ndjesi i kaluan edhe atij. - Asnjë fjalë më tepër! O Zot!

U ngrit vrulltas dhe u largua.



- As dhe një fjalë më tepër! - përsëriti. - U nda prej tij me shprehjen e zymtë të dëshpërimit të pangushëllueshëm. E ndiente që s'ishte e zonja ta shprehte me fjalë turpin përzhitës, por edhe gëzimin e frikën që ndiente, duke kapërcyer pragun e kësaj jete të re. S'donte ta shprehte me fjalë të pasakta. Me vete thoshte: "Më vonë do mendoj për këtë, pasi të qetësohem."

- Pastaj, pastaj! - pëshpëriste. - Pasi të qetësohem.

Veç në ëndrra gjendja i fanitej në tërë lakuriqësinë e saj të shëmtuar. Thuajse çdo natë i shihte si bashkëshortë të sajët; të dy e mbulonin me ledhe dhe lajka. Aleksei Aleksandroviçi qante, i puthte duart dhe i pëshpëriste: "Sa mirë kështu!" edhe Aleksei Vronski qe aty, edhe ai ishte bashkëshort i saj. E habitur që më parë i qe dukur e pamundur, ua shpjegonte me të qeshur që qenka fare e thjeshtë, se tani ata janë që të dy të kënaqur dhe të lumtur. Por këto ëndrra në gjendje jermi dhe përçarti, ia dërrmonin shpirtin, zgjohej e fandaksur.

XII

Që kur u kthye nga Moska, Levini s'pushonte së thëni vetes: "Edhe atëherë, kur nuk e kalova dot vitin, ngaqë s'u përgjigja në fizikë, edhe kur s'e çova dot në vend porosinë e motrës, si tani më dridhej trupi dhe pandehja që çdo gjë kishte marrë fund. Por vitet rrodhën dhe tani habitem vetë me veten si më ndodhte ashtu. Kështu do ndodhë edhe me këtë".

Por kaluan tre muaj dhe s'po e harronte, i sëmbonte në zemër, sa herë që e kujtonte. Jeta familjare kishte qenë ëndrra e tij. Pas asaj që i ndodhi me Kitin, kjo i dukej tepër e largët. E kuptonte që për një burrë në vaktit, siç ishte, s'qe aspak e mirë të bënte jetë beqari. Iu kujtua biseda me lopçarin dede. I pëlqente shumë të kuvendonte me të. "Ti si thua? Dua të martohem", - i tha. "Qëkuri duhet ta kishit bërë, Konstantin Dmitriç", - i qe përgjigjur ky, si për një punë që duhej kryer pa një, pa dy. Tani martesa i dukej e largët, si kurrë ndonjëherë. E mundonte shumë sedra e lënduar nga mospranimi, ndonëse vazhdimisht e qetësonte veten, duke thënë që s'kishte kurrfarë faji. Kishte patur në jetën e tij, si gjithësecili, kujtime bëmash të pahijshme, por asnjëri s'e mundonte aq sa mospranimi i Kitit. Ishte nga ato plagë, që s'mbyllen kurrë. I shtohej kësaj brenge edhe kujtimi i sjelljes jo të mirë atë mbrëmje. Por puna dhe koha bënin të vetën; kujtimet zunë e iu fashitën nga ngjarjet e vogla, por të shumta dhe këndellëse të jetës fshatarake. Gjithë më rrallë po i

ndërmendej Kiti. Priste me padurim lajmin që qe martuar, apo bëhej gati të martohej; shkonte me shpresën që ky lajm do ta shëronte përfundimisht, siç ndodh pasi shkulim dhëmbin që na dhemb.

Afroi pranvera; erdhi befas, një pranverë e bukur, pa gënjeshtrat dhe lozanjarërinë që e shoqërojnë ngahera këtë stinë, ishte nga ato pranverat e rralla, kur gëzohen e gazmohen bimët, kafshët, njerëzit. Levinit ia shumoi hovet e shpirtit, ia forcoi besimin se do i davariteshin përfundimisht brenga dhe kujtimet e hidhura të asaj që i ndodhi. Shumë nga synimet ende s'i kishte arritur, por kishte mundur të ruante të pacënuar pastërtinë e jetës. Këdo mund ta shihte krenar drejt në sy. Në shkurt mori një letër nga Maria Nikollajevna, ku thuhej se shëndeti i Nikollait po keqësohej dhe se ai nuk pranonte të kurohej. Levini u nis pa vonesë, ia mbushi mendjen të vizitohej e të shkonte jashtë shtetit për t'u kuruar në llixha. I dha hua edhe një shumë të mirë të hollash. Kjo që bëri e kënaqi pamasë. Levini i qe përkushtuar punëve të bujqësisë, lexonte shumë dhe shkruante një studim për problemet e ekonomisë bujqësore. Ndër të tjera pohonte se personaliteti i punëtorit të bujqësisë duhej çmuar e respektuar ashtu si klima dhe toka. Me plot gojën mund të thoshte se jeta vetmitare që bënte ishte frytdhënëse. Vetëm në të rrallë e ndiente nevojën e këmbimit të mendimeve me të tjerët; përveçse me Agafia Mihaillovnën, s'kishte tjetër me kë e bënte. I fliste edhe për fizikën e bujqësinë, por më dendur i fliste për filozofinë, që Agafia Mihaillovna e kishte fort përzemër.

Pranvera këtë herë erdhi vonë. Javët e fundit të kreshmëve moti mbajti i kthjellët dhe i ftohtë. Ditën bora shkrinte nga rrezet e diellit, por natën termometri zbriste deri shtatë gradë nën zero. Dëbora e ngrirë ishte aq e fortë, sa qerret çanin rrugë pa rrugë. Edhe pashkët me borë kaluan. Pas kësaj, përnjëherësh fryu një erë e ngrohtë, qielli u mbulua me re të dendura dhe tri ditënet ra si me shtamba, një shi i ngrohtë. Pastaj pushoi, një mjegull e dendur bojë hiri mbuloi gjithësinë, si të donte të fshihte në gjirin e saj misterin e ndryshimeve të natyrës. U dëgjuan gurgullima rrëkesh, që shtynin poshtë copa akulli dhe formonin përrenj të shkumëzuar, të turbullt. Një mbrëmje, mjegulla u davarit në Kodrën e Kuqe, retë vraponin si qengja të bardhë, moti u çel dhe pranvera u shtrua si në shtëpi të vet. Dielli ngrohu gjithësinë, toka zuri të dridhërohet nga avulli i lehtë që ia mbulonte sipërfaqen. Ngritën lart kryet bisqet gjelbëroshe të barit të tharë nga dimri, u bymyen dhe u nginjën me lëng sythat në degët e drurëve dhe të shkorretit, u dëgjua gumëzhitja e bletëve dhe e kandrrave. Laureshat e padukshme i mbushën me këngët e hareshme arat bleroshe si të kadifenjta, piskat vajtonin si me logori në baltovinat dhe moçalishtet, kurse kurrilat dhe patat e egra fluturonin lart në qiell, duke përshëndetur pranverën me klithmat dhe gagarimat e tyre. Bagëtia, që kishin filluar të ndërronin qimen dhe dukeshin si të rrjepura, blegëronte në kullota, qengjat këmbështrembër lodronin pranë deleve plleja, fëmijët vraponin arave; ngado që hidhje sytë dukeshin gjurmët e këmbëve të tyre; fshatarkat lanin rrobat te kroi dhe s'kishte të pushuar kumbimi i zërave dhe përplasja e kopanëve, në oborre dëgjoheshin krismat e sopatave të muzhikëve, që ndreqnin parmendat dhe lesat. Kishte ardhur pranvera e vërtetë.



## XIII

Levini mbathi çizmet e mëdha dhe për herë të parë atë vit nuk veshi qyrkun, por pardesynë dhe doli të shihte çifligun, duke kapërcyer rrëketë, që rrezëllinin aq fort, sa të përvdireshin sytë, dhe duke shkelur në plisa që e baltosnin.

Pranvera është stina e shpresave dhe e ëndrrave. Ashtu si drurët, që nuk e dinë se ku e ç'drejtim do u marrin karthijat, filizat dhe bisqet edhe Levini, kur doli, as vetë s'e dinte ç'pune do i përvishej, veç mendjen ia gëzonin ëndrra dhe dëshira nga më shpresëdhënëset. Gjëja e parë që bëri: shkoi të shihte bagëtinë. Lopët i kishin nxjerrë nga stalla, dielli ëmbëlosh ua përshkëndiste dhe ledhatonte qimet e lëmuara, buluronin që t'i çonin në fushë. Ia gëzuan syrin kur i pa, i njihte mirë të gjitha, urdhëroi t'i nxirrnin në fushë, kurse viçat t'i linin të shullëheshin në vathë. Lopari nxitoi ta çonte në vend porosinë e zotërisë. Stallieret me fundet e ngritur pllaqurisnin këmbët e bardha, që ende s'ua kishte nxirrë dielli, duke ndjekur viçat që rendnin e harbonin ngaqë i lanë të lirë. Levini ua qepi sytë viçave më të vegjël, që dukeshin të mbajtur mirë; pjella e Pavës, që ishte vetëm tremuajshe, dukej si mëshqerrë. Dha urdhër t'i nxirrnin jashtë koritat dhe t'ua jepnin sanën të bluar. Doli që bluarsja ishte thyer, urdhëroi të ndreqej; vuri re që edhe lesat e parmendat, që i kishte riparuar në dimër duke marrë me pagesë tre marangozë, nuk ishin në gjendje pune. U zemërua shumë, dërgoi të thërrisnin ekonomatin; s'iu durua, u nis vetë ta kërkonte. Ekonomati, tërë shend e verë, si çdo gjë atë ditë, i veshur me një gozhup të shkurtër, po vinte nga lëmi, duke luajtur me një fije kashte, që e mbante në dorë.

- Pse s'është riparuar bluarsja?

- Desha t'ju thosha dje, më me ngut janë lesat dhe parmendat. Do dalim të lërojmë.

- Po në dimër ç'bëtë?

- Për bluarsen më pyetët? Do rregullohet.

- Duhej të ishte rregulluar! - i thirri. - E përse ju mbaj në punë? - iu hakërrua. Por shpejt e mori në dorë veten, me britma s'bën punë, vetëm psherëtiu. - Po për të mbjellë gati jeni? - e pyeti pas një heshtjeje të shkurtër.

- Përtej Turkinit do fillojmë nesër apo pasnesër.

- Po jonxhën?

- Kam dërguar Vasilin dhe Mishkën ta mbjellin. Kam frikë mos i pengon balta.

- Sa desiatinëë?

- Gjashtë.

- E pse jo njëzet? - e pyeti i habitur Levini. Edhe nga librat, por edhe nga përvoja e dinte që jonxha e hershme rritet më mirë, por ja që s'po arrinte dot ta bënte.

- Më mungojnë njerëzit. Sot tre nuk dolën në punë.

- Të merrnit nga të kashtës.

- Katër merren me kompostimin, katër po ajrosin tagjinë mos zërë myk.

Levini e kuptoi që ajo "mos zërë myk" donte të thoshte që kishte zënë myk tagjia e blerë në Angli për farë. Përsëri s'kishin bërë si i kishte urdhëruar. Tundi krahun i zemëruar dhe shkoi në stallën e kuajve. Tagjia ende s'ishte prishur. Mund ta lëshoje poshtë në hambarin tjetër, kurse muzhikët po e ajrosnin duke e hedhur me lopata. U tregoi ç'duhej të bënin. U qetësua se dhe dita ishte e tillë, që s'të linte ta ruaje zemërimin.

- Ignat! - i thirri karrocierit, që po lante karrocën te pusi. - Vëri shalën kalit...

- Cilit kalë, zotëri.

- Kolpikut.

- Si urdhëroni.

Ndërkaq, Levini i bëri zë ekonomatit, që të pajtohej dhe t'i fliste për punët e radhës: të çohej me kohë plehu në arë, toka të plugohej tërë kohën, punët të bëheshin shtruar dhe mirë, të merreshin punëtorë të tjerë me mëditje.

Ekonomati e dëgjonte me vëmendje, bënte përpjekje t'ia çonte në vend fjalët të zotit, por dukej kurdoherë i pikëlluar, kjo ia ngrinte nervat



Levinit. Sikur i thoshte: "Këto që thoni të bukura janë, po si të bëjë emër Zoti". Levini po bënte si po bënte dhe po mësohej me këtë qendrim, por përpjekjet për ta mposhtur këtë psikologji fataliste s'i ndërpriste.

- Si të bëjë urdhër Zoti, Konstantin Dmitriç, - i tha ekonomati.

- Duhet punë.

- Duhen pajtuar punëtorë, edhe nja pesëmbëdhjetë njerëz. Kërkojnë shtatëdhjetë rubla për të tërë beharin.

Levini heshti një hop. Përsëri pengesë. E dinte që më shumë se dyzet krahë pune s'kishte ku gjente, por përpjekjet për t'i siguruar nuk duheshin ndërprerë.

- Në s'pranojnë të këtushmit, shkoni e i mblidhni në Suri, në Çefirovkë, - i tha.

- Dërgojmë, punë që bëhet, - ia ktheu pikëllueshëm Vasili Fedoroviçi.
- Dua t'ju them që dhe kuajt dolën të dobësuar nga dimri.

- Do blejmë dhe të tjerë. E di, - shtoi me të qeshur. - E shoh: për më pak e për më keq e keni syrin, por s'do ju lë, do qëndroj vetë në krye të punëve.

- Edhe kështu s'po e ngopni syrin me gjumë. Do na punohet më me ëndje, po të kemi mbi krye zotërinë.

- Po shkoj të shoh jonxhën, - tha dhe i hipi Kolpikut të vogël bryms, që ia solli karrocieri.

- Jo nga përroi, është mbushur me ujë, - e paralajmëroi karrocieri.

- Do i bie nga pylli.

Hipur në kalin e hazdisur, të përmalluar për të dalë, që ndukte frerin dhe turfullonte e kapërcente pellgaçet, Levini kaloi përmes oborrit të përbaltur dhe doli në fushë.

Fusha ia shtoi gëzimin: aroma e dëborës së shkrirë, afshi pranveror i ditës me diell, pamja këndellëse e pyllit, ku çdo dru po fillonte përtëritjen, përkundja nanuritëse majë kalit ia mbushën shpirtin me gëzime e shpresa. Kur doli nga pylli, para syve iu shtri fusha si qilim i stërmadh i kadifenjtë, krejt i gjelbër, i lëmuar dhe i dystë, me përjashtim të disa bllacave të dëborës që ende s'kishte shkrirë. I kapërthyer nga ngazëllimi i përtëritjes, s'ia vuri veshin kalit dhe mëzit të një muzhiku, që po kullosnin në arën e tij, vetëm e urdhëroi muzhikun t'i largonte; nuk u zemërua edhe kur pyetjes, kur do mbjellim, Ipati iu përgjigj: "Më parë duhet lëruar toka, zotëri, pastaj do mbjellim". Sa më larg shkonte, aq më i kënaqur ndihej, aq më të guximshme i bëheshin parashikimet për të ardhmen: t'i rrethonte arat me shelgje për t'i bërë pritë erës së thëllimtë, t'i ndante arat në nëntë pjesë, gjashtë pjesë të plehëroheshin e tri të

mbilleshin jonxhë, të ngrinte stalla në fund të arës dhe të gërmonte një hurdhë, të kulloste bagëtinë me parashikim plehërimin; të arrinte të kishte treqind desiatinë me grurë, njëqind me patate, njëqind e pesëdhjetë me jonxhë, duke mos lënë djerrinë as dhe një desiatinë tokë.

I kredhur në këto ëndërrime, iu afrua punëtorëve që po mbillnin jonxhë. Qerrja me farën qe futur në arën e mbjellë me grurë dhe e kishte dëmtuar. Dy punëtorë ishin ulur në mezhdë dhe po pinin duhan. Dheu, me të cilin qe përzier fara, nuk qe i shkriftëruar. Me ta parë zotërinë, Vasili shkoi te qerrja, kurse Mishka u çua të mbillte. S'qe gjë e mirë që u rrëmbye, por i ndodhte rrallë. Levini e urdhëroi Vasilin ta çonte qerren te buza e arës.

- S'prish punë, zotëri, mbin prapë, - tha Vasili.

- Lëri llafet, - ia preu Levini. - Bëj si të thonë.

- Si urdhëroni, - i tha Vasili dhe e mori kalin nga kapistalli. - Po mbjellim, Konstantin Dmitriç, - tha për ta zbutur. - Jonxhë për kokën e jonxhës ka për të dalë. Zor të çapitesh, baltë e madhe.

- Pse s'e keni përzier si duhet tokën me farën? - e pyeti Levini.

- E thërmojmë... - tha Vasili. Mori një grusht dhé dhe e thërmoi me gishta. Dheu duhej sjellë i thërmuar, faji s'qe i Vasilit, por Levinit iu prish humori. E njihte mirë një mjet që e mposhtte zemërimin dhe e kthente të keqen në të mirë. E vuri në përdorim edhe tani. Pa si ecte Mishka me mundim, duke tërhequr zvarrë këmbët e mbathura me baltë, i zbriti kalit, ia mori Vasilit mbjellësen dhe shkoi të mbillte.

- Ku e le?

Vasili ia tregoi me këmbë vendin dhe Levini filloi të mbjellë farën e jonxhës të përzier me dhe. Ishte punë e vështirë. Pasi djersiu paq, Levini ia ktheu mbjellësen Vasilit.

- Kur të vijë vera s'do më qortoni për këtë që po mbjellim, - i tha Vasili.

- Pse si?

- Vera e tregon. Do jetë ndryshe nga pjesa tjetër. Shihni atë që kam mbjellë pranverën e shkuar. Se unë, Konstantin Dmitriç, punoj si për atin tim. As vetë s'dua të bëj punë të keqe, por as të tjerët s'i lë. Në qoftë e mirë një gjë për zotërinë, është edhe për ne. I hedh sytë atje poshtë, - tha dhe tregoi fushën, - dhe zemra të bëhet mal.

- Është e bukur pranvera, Vasil.

- Si kjo e sivjetshmja s'mbahet mend. Qeshë në shtëpi, plaku kishte mbjellë tre dynymë me grurë. "S'ka dallim nga tërshëra", - më tha.

- Keni shumë që mbillni grurë?



- Ju na mësuat para dy vitesh. Ju më dhatë dy masa për farë.

- Kështu, pra. Ki mendjen, thërrmoje mirë tokën para se ta përziesh me farën e jonxhës. Shiko që dhe Mishka ta bëjë mirë. Në daltë e mbarë jonxha, do t'ju jap pesëdhjetë kopejka për desiatinë shpërblim.

- Ju falemnderit. Jemi shumë të kënaqur nga zotëria juaj.

Levini i hipi kalit dhe shkoi në arën ku qe mbjellë jonxha e vitit të kaluar; shkoi edhe në arën e pluguar, që do mbillej me grurë pranvere. Tërfili i hazdisur ia gëzoi syrin. Toka ishte e shkrifur, kalit i ngecnin thundrat, kurse në ugarin e posahapur ishte e pamundur të ecte. Ugari i pëlqeu shumë, mund të lesohej dhe të mbillej menjëherë. Mbarësia e punëve dhe bukuria e pranverës ia bënë zemrën mal. Në të kthyer shkoi nga përroi, duke shpresuar se s'do qe i mbushur shumë me ujë. U ngritën fluturim dy rosa të egra. "Duhet të ketë edhe shapka këtej", - tha me vete. Te kthesa për në shtëpi takoi pojakun, që i tha se kishte shapka.

Levini e ngau trokthi kalin, që të arrinte për drekë në shtëpi, të bënte gati çiften dhe të dilte për gjah atë mbrëmje.

## XIV

Me humor të mirë nga mbrothësia e punëve dhe bukuria e ditës Levini u kthye në shtëpi; i zunë veshët tringëllima zilesh nga ana e hyrjes kryesore. "Kanë ardhur me tren, - tha me vete. - Po kush të jetë? Po sikur të jetë vëllai, Nikollai? Se më tha: mund të shkonte në llixha, po mund të vinte dhe këtu". Në çastin e parë u shqetësua, nga frika mos qenia këtu e vëllait ia prishte parashikimin për t'iu përkushtuar punëve, por iu skuq faqja sakaq dhe i hapi të dyja kanatat e mikpritjes në shpirtin e vet, mezi po priste ta shihte të vëllain. Kur u afrua, pa në trojkën që vinte nga stacioni një zotëri të veshur me qyrk. Nuk ishte i vëllai. "Dhëntë Zoti të jetë ndonjë, me të cilin mund të këmbesh ndonjë fjalë", - mendoi.

- Ej! - thirri i gëzuar, duke ngritur lart krahun, kur njohu Stepan Arkadiçin. - Ç'mysafir i shtrenjtë! Sa gëzohem që të shoh!

"Do ta marr vesh në është martuar apo kur do martohet", - tha me vete.

Këtë ditë të bukur pranvere e ndjeu që kujtimi i Kitit nuk ia lëndonte plagën e dashurisë.

- Pse, s'më prisje? - e pyeti Stepan Arkadiçi, duke zbritur nga trojka, i ndotur pak me baltë në rrëzë të hundës, te faqja dhe te vetulla, por që shkëlqente nga shëndeti dhe hareja. - Erdha, e para, të të shoh, e dyta,

që të dalim për gjah dhe, e treta, për të shitur pyllin e Jergushovos.

- Gjë më të mirë s'ka! Si të duket pranvera? Si udhëtove?

- Me karrocë do ishte dhe më keq, Konstantin Dmitriç, - tha karrocieri, që e njihte Levinin.

Levini e shoqëroi mysafirin në dhomën e pritjes, aty sollën edhe plaçkat: valixhen, çiften në këllëf, çantën e dorës; e la të lahej e të ndërrohej dhe vetë shkoi në zyrë të linte porosi për lërimin e tokës dhe mbjelljen e jonxhës. Agafia Mihaillovna, që kujdesej shumë për të nderuar miqtë, po e priste Levinin në çardak, për ta pyetur, ç'të përgatiste për drekë.

- Bëni ç't'u vijë ndoresh, vetëm sa më shpejt, - i tha ky.

Stepan Arkadiçi i doli përpara i larë dhe i freskuar, iu afrua me buzën në gaz, të dy ngjitën shkallët.

- Mezi kam pritur të ta bëja këtë vizitë, do i mësoj të fshehtat e punës që bën. Ta kam zili. Të gëzohet shpirti kur i sheh tërë këto: shtëpinë, mjedisin, - tha Stepan Arkadiçi. Po harronte që pranvera nuk zgjaste tërë jetën, ditët nuk ishin aq të shndritshme si sot. - Pale dadoja, shpirt njeriu qenka. Sigurisht, më e dëshirueshme do të ishte në këmbë të saj një shërbëtore hamgjitëse me përparëse borë të bardhë, por dadoja i shkon për shtat jetës së kallogjerit që bën.

Stepan Arkadiçi tregoi e ç'nuk tregoi, por më këndellës ishte lajmi që i vëllai, Sergei Ivaniçi, këtë verë do i vinte mysafir. Për Kitin nuk nxori as dhe një fjalë nga goja, i dha vetëm të falura nga e shoqja. Levini i qe falënderues për delikatesën, s'dinte si t'ia shprehte mirënjohjen. Vetë Levini ishte cit me mendime e ndjenja, që mezi priste t'ia shprehte mikut, poezinë e pranverës, arritjet, mosarritjet dhe planet për çifligun, mendimet për librat që kishte lexuar dhe sidomos për studimin që kishte ndër duar, ku mbante qëndrim ndaj gjithçkaje që ishte thënë më parë. Stepan Arkadiçi, që ta rrëmbente fjalën nga goja, po tregohej tepër i dashur dhe i vëmendshëm; kjo shoqërohej edhe me respektin e thellë për bashkëfolësin.

Zelli i Agafia Mihaillovnës dhe i gjellëbërësit për të gatuar një drekë sa më të shijshme përfundoi në asgjësimin e mezeve dhe të fetave të lyera me gjalp, të kërpudhave turshi dhe cingërimave si këto; pastaj Levini tha t'ju sillnin supën dhe byreçkat, me të cilat gjellëbërësi kërkonte ta bënte mysafirin të lëpinte gishtat. Stepan Arkadiçit, këtij njohësi të kuzhinës, dreka i pëlqeu.

- Shumë mirë! Shumë mirë! - tha, pasi hëngri pulën e pjekur me salcë të bardhë dhe piu verën e bardhë të Krimesë. U shtriq në kolltuk



dhe ndezi cigaren. - Po më duket vetja si udhëtari që zbret në një breg pas telendisë dhe lëkundjeve nga stuhia. Thua që duhet bërë kujdes për personalitetin e punëtorit të bujqësisë. S'para marr vesh nga këto, por këtë e them: do ndikoj për të mirë mbi punëtorët.

- Dale prit pak: s'e kam fjalën për ekonominë politike, flas për shkencën bujqësore si të tillë. Të ngjajë me shkencat e natyrës, të studioj dukuri, edhe punëtorin në këtë kuadër.

Hyri Agafia Mihaillovna me kupën e likosë ndër duar.

- Të lumshin duart, Agafia Mihaillovna! - i tha Stepan Arkadiçi, duke puthur majat e gishtave të vet tërë tul. - Byreçkat dhe supa s'e kishin shoqen, por dhe kërpudhat! Si thua, nisemi tani, Kostja?

Levini pa në dritare diellin që i qe afruar majave të zhveshura të drurëve.

- Nisemi! - i tha. - Kuzma, bëj gati karrocën! - Vetë u sul poshtë shkallëve.

Pas tij zbriti Stepan Arkadiçi. Me dorën e vet hoqi këllëfin e çiftes, e pa dhe e stërpa, duke e përkëdhelur me sy gjënë e çmuar. Kuzmai, që e nuhati bakshishin e majmë, s'po i ndahej zotërisë merakli; e ndihmoi të mbathte çizmet e larta të gjahut dhe ky pranoi me kënaqësi.

- Kostja, lër porosi: në ardhtë Rjabinini, tregtari, të na presë, - tha Stepan Arkadiçi.

- Atij po ia shet pyllin? - e pyeti Levini.

- Po. E njihke?

- Si s'e njoh. Kam pasur të bëj: "mirë e bukur".

Qeshën. "Mirë e bukur" ishin fjalët që i fuste vend e pavend kudo tregtari.

- Ja, dhe kjo e kuptoi për ku po nisemi, - tha Stepan Arkadiçi dhe ia fërkoi kurrizin Laskës, që s'po dinte ç'të bënte nga gëzimi.

Karroca po i priste.

- Unë e porosita. Mos doni të shkojmë në këmbë? S'është larg, - i tha Levini.

- Më mirë me karrocë, - iu përgjigj Stepan Arkadiçi dhe iu afrua të hipte. U rregullua mirë e mirë, i mbuloi gjunjët me batanijen vija-vija, si lëkurë tigri, dhe ndezi një cigare. - Si s'e ke mësuar duhanin? Se një cigare s'është thjesht kënaqësi, është, si të thuash, kurora e kënaqësisë. Kësaj tëndes i thonë jetë! Sa mirë! Kështu do ma kishte ënda të rroja!

- E kush të pengon? - ia ktheu me të qeshur Levini.

- I lumtur je! Do kuajt, i ke, do zagarët, i ke, gjuetia po gjueti, çifligu për shtatë palë qejfe...

- Ndoshta ngaqë më shijon shumë kjo që kam, nuk para e vras fort mendjen për atë që më mungon, - tha Levini duke kujtuar Kitin.

Stepan Arkadiçi e kuptoi ku rrihte, por përsëri s'hapi gojë. Levini hem i qe mirënjohës për taktin, hem e brente padurimi për të mësuar diçka për Sherbackët. Veç s'po guxonte ta pyeste.

- Po ti si i ke punët? - e pyeti Levini, që u sëkëlldis ngaqë kishin folur vetëm për të. Stepan Arkadiçit i shkrepëtinë sytë.

- Ti s'e pranon këtë, që ndokujt mund t'i pëlqejë kulaçi, kur ka përpara byrekun; për mendimin tënd, ky është krim; kurse unë s'e përfytyroj dot jetën pa dashurinë, - tha, duke e kuptuar në mënyrën e vet pyetjen e Levinit. -S'kam ç'bëj, kështu qenkam gatuar. Për më tepër që kjo s'i bën keq kujt, kurse mua më eglendis...

- Si kështu? Mos ke ndonjë të re? - e pyeti Levini.

- Kam posi. Ke dëgjuar për tipin e femrës së Osianit... për ato që na faniten në ëndrra? E pra, ato... i takon edhe në jetë... janë të tmerrshme. Se femra kështu është selitur, studioje sa të duash, përsëri gjen diçka të re në të.

- E po, atëherë më mirë mos i studio.

- Jo. Një matematikan ka thënë se kënaqësia nuk vjen kur e zbulon të vërtetën, ajo të josh kur e kërkon.

Levini e dëgjonte pa u ndier; sado që përpiqej, nuk arrinte dot të depërtonte në shpirtin e shokut dhe ta kuptonte dëshirën e patulatshme për të provuar femra të reja.

## XV

Vendi i zgjedhur për gjah ishte një plepishte buzë përroit. Kur erdhën te pylli, Levini zbriti dhe e çoi Obllonskin në qoshen e një lëndine moçalore, të mbuluar me myshk. Vetë u nis për te dy mështeknat binjake dhe, pasi e pështeti çiften në bigëzimin e një dege të thatë, të ulët, hoqi pardesynë, shtrëngoi rripin dhe bëri disa lëvizje për të parë në ishin të lirshme lëvizjet e krahëve. Laska thinjoshe, që e ndiqte pas ngado që shkonte, u ul e përgjëruar përkundruall dhe i mbante veshët bigë. Dielli po fshihej prapa pyllit dhe në dritën e rrezeve të purpurta mështeknat e rralla, të shpërndara aty-këtu në mes të plepave, binin në sy përnjëherësh me degët e varura, të ngarkuara me muguj, që ishin gati për të çelur. Nga pylli vinte gurgullima e ujit, që derdhej poshtë, duke formuar rrëke të vogla dredha-dredha. Zogjtë cicëronin, fluturonin degë më degë. Kur



s'pipëtinte asgjë, dëgjohej fëshfërima e gjetheve të vitit të kaluar, që shkaktohej nga shkrirja e tokës dhe mugullimi i barishteve. "Mrekulli! Këtu njeriu dëgjon e sheh si rritet bari dhe gjallëron jeta!"- tha Levini, duke parë si lëvrinte gjethja bojë kafe e plepit pranë fijeve të barit të njomë. Rrinte në këmbë, dëgjonte dhe vështronte poshtë, herë tokën e lagur të veshur me myshk, herë Laskën përgjërimtare, herë majat e zhveshura të drurëve dhe herë qiellin e mbuluar nga re të larta, të bardha, ku drita po fillonte të venitej. Një petrit fluturoi sipër pyllit, duke i tundur më nge krahët, një tjetër e ndoqi pas dhe që të dy u zhdukën. Në pyllin e dendur zogjtë cicëronin dhe çurlikonin gjithë më dendur; një buf klithi aty afër; Laska u çua, bëri disa hapa të kujdesshëm, vari pak kokën mënjanë dhe mbajti vesh. Matanë përroit këndoi dy herë qyqja, pastaj sikur iu ngjir zëri dhe pushoi.

- Çudi! Po kjo qyqe ç'qe? - tha Stepan Arkadiçi, duke dalë nga gëmushat.

- E dëgjova! - iu përgjigj Levini, i cili ndjeu keqardhje që e prishi atë qetësi të amëshuar me zërin e vet aspak të këndshëm, siç iu duk. - Tani do fillojmë.

Stepan Arkadiçi u fsheh përsëri në gëmushë; Levini pa flakën e shkrepses, që sakaq ia la vendin kokës së ndezur të cigares dhe fjollave të tymit. U dëgjua krisma e çarkut të çiftes, Stepan Arkadiçi po mbushte armën.

- Po kjo britmë ç'është? - e pyeti Obllonski. Ngjante me hingëllimën e një mëzi që lodron.

- Nuk e di. Ah! Është lepuri mashkull. Po, mos fol! Dëgjo, po vijnë! - i foli shpejt e shpejt Levini dhe ngriti rrafësin.

U dëgjua një fërshëllimë e largët, e mprehtë, aq mirë e njohur nga gjahtarët, pastaj një e dytë, një e tretë; u dëgjuan edhe ca si kakarisje të mbytura. Levini pa djathtas, majtas dhe, ja, përpara tij, në qiellin e kaltër të venitur, mbi bisqet e lartë të majave të plepave, pa shpendin që fluturonte. Gurgullimat që nxirrte dhe që ngjanin me kërcitjen e pëlhurës së fortë kur e grisin në copa të vogla, në intervale të caktuara, dëgjoheshin mbi kryet e tij. U shqua kur Levini e mori nishanin dhe po bëhej gati të shtinte. Prapa gëmushës ku qe fshehur Obllonski, shkrepëtiu një vetëtimë e kuqe; zogu u lëshua poshtë si shigjetë dhe me vërtik u ngrit lart. Vetëtima shkrepëtiu përsëri, u dëgjua e shtëna, shpendi përplasi krahët si të donte të qëndronte me çdo kusht pezull në ajër, ndenji vetëm një çast dhe u përplas në tokën e lagësht.

- Më shpëtoi! - thirri Stepan Arkadiçi, që s'pa ç'ndodhi për shkak të

tymit.

- Ja tek e ke! - i tha Levini, duke treguar për nga Laska, që me veshët bigë, duke tundur bishtin, po sillte në gojë shpendin e vrarë. Ecte ngadalë, si të donte ta zgjaste sa më shumë këtë kënaqësi e si duke u skërmitur. - Urimet e mia! - e përgëzoi Levini që po e mbyste zilia që s'kishte qenë ai që e vrau.

- Tyta e djathtë s'bëri gjë, - iu përgjigj Stepan Arkadiçi, duke e mbushur rishtas çiften. - Shët... tjetra.

U dëgjuan fërshëllima të mprehta, që ndoqën njëra-tjetrën; dy shapka u afruan fluturimthi, duke lodruar dhe duke gurgulluar e kukurisur. Pas një çasti u gjendën mbi kryet e gjahtarëve. Oshëtinë katër të shtëna, por shapkat bënë kthesa të shpejta, si të ishin dallëndyshe dhe u humbën nga sytë.

Gjahu qe i mbarë, vranë secili nga dy shapka. Po errej. Afërdita bojë argjendi vezullues u duk mbi majat e drurëve në perëndim, ndërsa lart, nga veriu, Arkturusi shndriste me një dritë të kuqe si të zymtë. Yjet e Arushës së Madhe nuk dukeshin dhe aq qartë. Shapkat nuk po fluturonin, por Levini tha të prisnin edhe pak, gjersa Afërdita të ngrihej deri sipër degës së mështeknës dhe koçia e Arushës së Madhe bashkë me timonin të ravijëzoheshin krejt në qiellin mavi të errët.

- Ikim? - tha Stepan Arkadiçi që i humbi shpresat.

- Rrimë edhe pak, - iu përgjigj Levini.

- Si të duash.

Ishin fare afër njëri-tjetrit.

- Stiva! - iu drejtua papritmas Levini. - Përse s'po më thua, u martua kunata apo jo? Kur do martohet?

Levini e ndiente veten të fortë dhe të qetë. Ishte i bindur se s'do ta trondiste çdo lloj përgjigjeje. Por atë që i tha Stepan Arkadiçi, nuk e priste.

- As është martuar dhe as që ka ndër mend të martohet. Është shumë e sëmurë dhe ka shkuar të kurohet jashtë shtetit. S'i dihet si do i vejë filli i jetës.

- Ç'thua?! - ia priti Levini. - Aq sëmurë qenka? Po ç'ka?

Kur po flisnin, Laska i ngriti e i bëri bigë veshët, pa nga qielli dhe e ktheu kokën e zemëruar nga shokët. "E gjetën kohën për muhabet, - sikur donte t'u thoshte. - Ato po vijnë, ja tek janë. S'do i shohin". Por ata e dëgjuan fërshëllimën, ajo sikur ua fshikulloi veshin; rrëmbyen çiftet, shkrepëtinë dy vetëtima, u dëgjuan dy të shtëna. Shapka mblodhi krahët dhe ra në pyll, duke përkulur bisqet e hollë të një druri.



- Shkëlqyeshëm! Të dy e qëlluam! - thirri Levini dhe vrapoi pas Laskës për ta gjetur. "E ç'qe ai lajm që dëgjova? - iu kujtua. - Qenka e sëmurë Kiti... Më vjen shumë keq, por s'kam ç'të bëj."

- E gjete, ë? Të lumtë, - tha dhe ia hoqi shapkën nga dhëmbët qenit dhe e futi në çantën e shpinës që e kishte të mbushur plot. - Stiva! E gjeti! - thirri.

## XVI

Në të kthyer, Levini e pyeti për hollësitë e sëmundjes së Kitit, u interesua për planet e Sherbackëve dhe, ndonëse i vinte turp ta thoshte hapur, për atë që dëgjoi, i erdhi mirë. Lajmi i lindi një rreze shprese, por i gëloi në mendje edhe kjo tjetra: ajo që e kishte bërë të vuante aq shumë, tani po vuante vetë. Kur Stepan Arkadiçi i foli për shkaqet e sëmundjes dhe i zuri ngoje Vronskin, Levini ia preu fjalën:

- Nuk kam asnjë të drejtë të vihem në dijeni të hollësive të familjes së tyre dhe, të them të drejtën, as që më interesojnë.

Stepan Arkadiçi buzëqeshi fare lehtë, ngaqë e pikasi ndryshimin e shprehjes së fytyrës së shokut: nga e ngazëllyer në të vrenjtur.

- E ke përfunduar marrëveshjen me Rjabininin për shitjen e pyllit? - e pyeti Levini.

- Po. Çmimi është i mirë, tridhjetë e tetë mijë. Tetë mijë paradhënie, të tjerat brenda gjashtë vjetëve. U mora shumë me shitjen, më tepër s'më ofroi njeri.

- E paske dhënë falas, - tha Levini i ngrysur.

- Si falas? - e pyeti Stepan Arkadiçi me një të qeshur pa të keq dhe e kuptoi se, pas lajmit për Kitin, Levini në çdo gjë do tregohej nopran.

- Po, se pylli shitet të paktën pesëqind rubla desiatina, - iu përgjigj Levini.

-Ah, këta çifligarët! - tha me të qeshur Stepan Arkadiçi. -Gjithmonë me përbuzje na shihni ne të qytetit! Po qe fjala për leverdinë, ne atë dimë ta shohim. I kam bërë mirë hesapet, e kam shitur jo keq pyllin. Kam vetëm një frikë: mos më ha fjalën e dhënë tregtari. Se ky pyll s'është për lëndë drusore, bën vetëm për dru zjarri. Do i marrë dyqind rubla për desiatinë.

Levini qeshi me qesëndi. "E di mirë këtë zakon të qytetarëve: mësojnë dy a tri shprehje fshati dhe i përdorin pa ua ditur kuptimin".

- S'kam si të të mësoj për punët e gjyqit, - i tha Levini. - Në paça

nevojë, do vij të të marr mendje. Nga pylli nuk merr vesh. A i numërove drurët?

- Po kjo ç'na qenka? - u gajas Stepan Arkadiçi, që donte t'ia largonte humorin e keq. - Pse s'thua të numërojmë kokrat e rërës...

- Ndërsa Rjabinini e bën, ai mundet. Asnjë nga tregtarët s'e blen pa i numëruar drurët. Atë pyll e di, kam qenë për gjah, e ka çmimin pesëqind rubla për desiatinë.

- Po atëherë, pse s'doli ndonjë që të më jepte më tepër?

- Po sepse tregtarët lidhen me fjalë. Kurrë s'kënaqen me fitim dhjetë apo njëzet përqind, duan të japin njëzet kopejkë dhe të fitojnë një rubël.

- E po, mjaft me këto! S'qenke në humor.

- S'është ashtu, - ia ktheu Levini i zymtuar.

Para derës së qilarit kishte ndalur një karrocë e mbërthyer në hekur dhe e veshur në lëkurë, që tërhiqej nga një kalë i shëndoshë. Në karrocë rrinte çiraku i Rjabininit, faqekuq, belshtrënguar, që shërbente dhe si karrocier. Rjabinini po i priste brenda. Ishte një gjatosh kockë e lëkurë, rreth të dyzetave, me mustaqe e mjekër të rruar, me sy të kërcyer, të turbullt. Kishte veshur një redingotë të gjatë mavi, me kopsa më poshtë se beli, kishte mbathur çizme të larta dhe galloshe. I përshëndeti i gëzuar dhe i zgjati dorën Stepan Arkadiçit, si të donte të rrëmbente diçka.

- Paskeni ardhur? - i tha Stepan Arkadiçi, duke i zgjatur dorën. - Bukur fort!

- S'pata guxim të mos i bindesha urdhërit të shkëlqesisë suaj, ndonëse rruga ishte ibret. Më shumë në këmbë e kam bërë, por mbërrita në kohë. Konstantin Dmitriç, nderimet e mia. - tha dhe u orvat t'i kapte dorën, por ky, i vrenjtur siç ishte, bëri sikur s'e vuri re. Nxorri shapkat nga çanta. - Zotërinjtë qenkan zbavitur me gjueti? Të shijshme duhet të jenë, - tundi kryet plot dyshim në ia vlente barra qiranë.

- Do të shkosh në studio? - e pyeti Levini frëngjisht Stepan Arkadiçin, duke i ngrysur edhe më vetullat. - Atje bisedoni.

- Pse jo? Ku të dëshironi, - pranoi me kryelartësi qibari Rjabinini, duke dashur të lërë të kuptohej që për ndonjë tjetër kjo mund të përbënte problem, për të jo.

Me të hyrë në studio, Rjabinini, siç e kishte zakon, kërkoi me sy ikonën, por, edhe pse e gjeti, nuk e bëri kryqin. Pa raftet me libra dhe tundi kryet dyshimtar, si në rastin e shapkave, qeshi kithët e me përbuzje tha me vete: "A ia vlen barra qiranë ta shohësh veten të rrethuar nga ca si këto?"

- I sollët paratë? - e pyeti Obllonski. - Uluni.



- Paratë do t'i keni. Erdha t'ju shoh, të bisedojmë.

- E për çfarë të bisedojmë? Po ju uluni.

- Mirë thoni. - Rjabinini u ul si mënjanazi dhe u mbështet pas shpinës së kolltukut. - Një zbritje të vogël duhet të ma bëni, princ. Sa për paratë, gati janë.

Levini vuri çiften në dollap dhe bëri të dilte, por kur dëgjoi fjalët e tregtarit, u ndal.

- Edhe kështu po e merrni falas, - i tha. - Erdhi vonë tek unë, do isha unë ai që do ia caktoja çmimin.

Rjabinini u ngrit dhe heshturazi, me buzën në gaz, e pa Levinin nga koka deri te këmbët.

- Jeni dorështrënguar, Konstantin Dmitriç, - i tha si me të qeshur. - S'bën dot pazar me ju. Për grurin ju dhashë çmim të mirë.

- E pse u dashka dhënë falas gjëja? As të gjetur s'e kam e as të vjedhur.

- Me këto kohë që kanë ardhur, s'e grabit dot gjënë e tjetrit, çdo gjë brenda ligjeve e bëjmë, me fisnikëri. Po ju them si burri burrit: çmimi i pyllit është i lartë, më zbrisni pakogjë.

- Po ju e keni mbyllur marrëveshjen, apo jo? Në e keni përfunduar, s'keni ç'bisedoni më, në mos, - shtoi pas një pauze Levini, - pyllin e blej unë.

Buzëqeshja u fshi nga fytyra e Rjabininit, vendin ia zuri një shprehje si ajo e grabitqarit. Me gishtat e gjatë të thatë ç'kopsiti redingotën dhe bëri të duket këmisha, kopsat e bakërta të jelekut, qosteku i sahatit dhe nga xhepi i brendshëm nxori portofolin e fryrë.

- Më falni, po pylli është imi, - tha duke bërë kryqin dhe duke zgjatur dorën. - Merrini. Pylli është imi. Kështu i bën punët Rjabinini, s'kemi pse merremi me kopejka.

- Në vendin tuaj, unë s'do ngutesha, - i tha Levini Obllonskit.

- S'kam nga ia mbaj, - ia ktheu ky. - Ia kam dhënë fjalën.

Levini doli duke e përplasur derën. Rjabinini pa nga dera me buzën në gaz.

- E ka nga rinia, veprime mituraku. Se, më besoni, pyllin për tangërllëk e blej, që të tjerët të thonë se Rjabinini bleu pyllin e Obllonskit. Zoti e di si do ndahem me hesapin. Ç'be t'ju bëj! Urdhëroni paratë. Nënshkruajmë marrëveshjen.

Pas një ore, Rjabinini me marrëveshjen në xhep, u mbështoll mirë në karrocë dhe u nis për në shtëpi.

- Ah, këta zotërinjtë! - i tha çirakut. - Njerëz të çuditshëm janë!

- Ashtu vërtet, - i mbajti ison çiraku, i dha frerët dhe mbërtheu mbulesën prej lekure. - Po shitja u bë, Mihaill Ignatiç?

- Ëhë, ëhë...

XVII

Stepan Arkadiçi ngjiti shkallët me xhepat e fryrë nga kartëmonedhat. Pylli u shit, gjuetia u kishte shkuar si s'kishte më mirë. Ishte në qejf dhe donte t'ia davariste edhe Levinit zymtinë, që ta mbyllnin këtë ditë me një darkë po aq të këndshme sa dreka. Levinit ia kishte ënda ta tregonte veten zot shtëpie bujar, por ja që s'po dilte dot nga ajo gjendje topitjeje. Afshi dehës i asaj që dëgjoi për Kitin iu shpërnda nëpër kurm. Fyerjen që i qe bërë asaj e quante dhe të tijën. Vronski kishte shpërfillur Kitin, Kiti kishte shpërfillur Levinin, pra, Vronski kishte të drejtë ta shpërfillte atë, Levinin, ndaj dhe ishte armik i tij. Veç këtë më shumë e ndiente, sesa e mendonte me logjikë të kulluar. Shitja pa mend e pyllit ia kishte acaruar edhe më nervat.

- E nënshkrove aktmarrëveshjen? - e pyeti Stepan Arkadiçin. - Do hamë darkë?

- S'jam kundër. Ç'oreks më vjen këtu në fshat! Pse s'i nxore Rjabininit diçka për të ngrënë?

- Vaftë në djall!

- S'u solle mirë, - i tha Obllonski. - As dorën s'i dhe. E për ç'arsye?

- Po sepse lakeut s'ia jap dorën, kurse ky është më i keq se lakeu.

- Ç'i paske këto pikëpamje aspak përparimtare? Po shkrirja e klasave, si?

- Ata që duan të shkrihen, le të shkrihen, kurse mua më ngjethet trupi.

- Të shoh që qenke retrograd i bindur.

- Të them të drejtën, s'e kam vrarë kurrë mendjen kush jam. Jam Konstantin Levini dhe asgjë më tepër.

- Dhe që sot na qenka me xhinde! - i tha me një buzagaz të lehtë Obllonski.

- S'jam në qejf dhe e di nga se? Nga shitja pa mendje që bëre.

Stepan Arkadiçi rrudhi ballin dhe mori pamjen e njeriut që e fyejnë pa patur asnjë shkak.

- E kujt s'i ka ndodhur që pas shitjes, të dëgjojë t'i thonë: "E dhe falas". E pra, kur është duke e shitur, askush nuk del t'i japë më shumë.



Paske dhëmb kundër këtij Rjabininit, me ç'po shoh.

- E po, dhe e kam. E di përse? Sepse më pikon gjak zemra, kur shoh që shtresa jonë e fisnikëve po varfërohet. Dhe varfërimi po na vjen jo nga salltanetet dhe bollëku, të rrosh si fisnik është në traditën e oborrtarisë; vetëm ajo di si rrohet. Tani përbri tokave tona shkojnë sinorët e tokave të muzhikëve, më vjen plasje kur i shoh, zotëria qëndron duarkryq, muzhiku punon, po ia ngushton pronat. Ky është ligj, ndryshe s'ka si të jetë. Që muzhiku po e merr veten, kjo më gëzon, por më pikëllon varfërimi i oborrtarisë. Dhe po i vjen nga paaftësia për punë. Një fermer polak bleu këto ditë çifligun e oborrtares që rron në Nicë, një tjetër, mori me qira tokë me një rubël dynymin, kur çmimi i vërtetë është dhjetë. Ja dhe ti ia fale atij firauni pyllin.

- E si t'ia bënim, të numëronim çdo dru?

- Ashtu posi! Se ti s'i numërove, kurse Rjabinini po. Fëmijët e tij edhe do rrojnë mirë, edhe do ndjekin shkolla, të tutë jo.

- Më fal, por ka diçka poshtëruese në këtë palo numërim, për të cilin po më flet. Ne kemi punët tona, ata kanë të tyret, te fitimi e kanë mendjen. E mbyllim më mirë këtë bisedë. Ja dhe vezët syze, që më pëlqejnë shumë. Agafia Mihaillovna do na nxjerrë rakinë e bërë vetë...

Stepan Arkadiçi hodhi e priti romuze me Agafia Mihaillovnën.

- Ja, ju hani dhe e shijoni atë që ju çojnë, kurse Konstantin Dmitriçi edhe një kore buke në i shtrofshë, s'ndihet. Ha dhe shikon punën.

Sado që u përpoq ta kapërcente këtë gjendje zymtie, Levini s'ia doli dot mbanë. Kokën ia çponte si turjelë një pyetje, që s'po ia bënte dot mysafirit. Ndërkaq, Stepan Arkadiçi u çua, zbriti poshtë, u la, veshi këmishënatën dhe u shtri, kurse Levini vinte vërdallë nëpër dhomë dhe i fliste për gjëra krejt anësore, pa guxuar ta pyeste për atë që e mundonte.

- Ç'send i bukur ky sapuni, - tha Levini duke e parë me adhurim kallëpin që nxori për mysafirin Agafia Mihaillovna. - Me vepër arti ngjan.

- Përditë përsosen gjërat, - tha Stepan Arkadiçi që gogësiu ëmbël dhe gjatë. - Po dhe teatrot, drita elektrike... vendet e argëtimit... - tha dhe përsëri gogësiu.

- Po, edhe drita eletrike..., - i tha Levini. - Po Vronski ku gjendet tani?

- Vronski? Është në Peterburg. Që kur ike ti, s'është kthyer në Moskë. - E di, Kostja, si burri burrit dua të ta them. - Mbështeti bërrylin mbi tryezë, në pëllëmbë vuri kokën e bukur bojë rozë, në të cilën përshkënditnin sytë e mirë dhe të përgjumur si dy yje. - Vetë e pate fajin. Iu trembe rivalitetit. Edhe atëherë ta kam thënë: s'i dihej kush

kishte më shumë shanse. Pse nuk veprove? Dy duar për një kokë janë! Të thashë... - gogësiu vetë me nofulla, pa e hapur gojën.

"E di apo nuk e di që i kërkova dorën? - tha Levini me vete. - Seç ka një shprehje dinakërie në fytyrën e këtij".

- Edhe në kishte ndonjë diçka ajo atëherë, i vinte nga paraqitja e jashtme, - sqaroi Oblonski. - Aristokratizmi i stërholluar i Vronskit dhe e ardhmja e shkëlqyer, ja ç'ia prishën mendjen vashës, më shumë akoma të ëmës.

Levini u vrenjt. Fyerja nga mospranimi ia cermiti përsëri plagën. Ishte në shtëpi dhe në shtëpi të dalin krahë edhe muret.

- Më fole për aristokratizëm, po në se konsistoka ky i Vronskit? Në shpërfilljen e personit tim? Ti e mban për aristokrat, unë jo. Është i biri i një babai të dalë nga hiçi, i një nëne, që një Zot e di me kë nuk ka patur lidhje... Të më falësh, por unë aristokrat mbaj veten time dhe të tjerët si unë, që mund të numërojnë tre apo katër breza të ndershmish, shumë të mësuar, që s'e kanë poshtëruar kurrë veten përpara askujt, që s'i kanë nderur kurrë dorën tjetrit, siç kanë rrojtur im gjysh dhe im atë. Di e jo pak të këtillë. Ti e fal pyllin, kënaqesh me qiranë e tokës, kurse unë jo, ndaj dhe e dua më shumë atë që kam trashëguar, atë që e fitoj me punën time. Aristokratë jemi ne dhe jo ata që mbahen me lëmoshat e të fuqishmëve të kësaj bote.

- Po ti ç'more flakë kështu? Jam i njëmendje me ty, - i tha Stepan Arkadiçi me të qeshurën e tij të përzemërt, ndonëse po e vinte re që në atë grup njerëzish Levini vinte dhe atë. - Ato që thua për Vronskin nuk janë të gjitha të vërteta. Po, nejse, t'i lëmë mënjanë llafet, do bëje mirë të ngriheshe e të nisemi të dy për në Moskë...

- Jo, s'kam pse. Aq më bën tani. Unë i kërkova dorën, s'u pranua, Katerina Aleksandrovna për mua tani është kujtim turpi, është një kujtim i rëndë.

- E pse? Kot e ke!

- E mbyllim më mirë me kaq këtë bisedë. Të më falësh, në u tregova ca i vrazhdë me ty sot, - i tha Levini. Vetja iu duk si të kishte shkundur nga supet një barrë të rëndë, tani u bë siç kishte qënë në mëngjes. - Mos të mërzita, Stiva? Mos më mbaj mëri, - i tha me buzën në gaz dhe i mori dorën.

- Aspak! Nuk kishte përse. Bëmë mirë që u shpjeguam. E di, gjuetia e mëngjesit ka lezetin e saj. Pse të mos e bëjmë një dalje? Që aty po shkoj drejt e në stacion.

- Mrekullia vetë!



## XVIII

Ndonëse jeta e brendshme e Vronskit ishte e mbushur me dashurinë e zjarrtë për Anën, jeta e jashtme vazhdonte rrjedhën e zakonshme: i ruante lidhjet me shoqërinë e lartë dhe me regjimentin. Regjimenti zinte një vend me rëndësi në jetën e tij, aty e donin edhe i donte. Për më tepër krenoheshin me të: ishte shumë i pasur, i ditur, i shkathët, i buzëqeshte suksesi dhe karriera, por ja që mbi këto ai vinte interesat e regjimentit dhe të shokëve. Vronski këtë e dinte, e çmonte dhe bënte çmos për ta mbajtur kurdoherë të ndezur.

Për dashurinë nuk fliste me asnjë nga shokët, as edhe gjatë dehjeve (ndonëse nuk pinte kurrë aq shumë sa ta humbiste kontrollin e vetes), edhe kur ndonjë mendjehollë lëshonte ndonjë fjalë, ia mbyllte në vend gojën. Për lidhjet e tij me Anën ishte në dijeni i tërë qyteti; moshatarët ia kishin zili pikërisht për atë që ishte gjëja më e rëndë në dashurinë e tij, për postin e lartë që mbante Karenini.

Shumica e grave, që e kishin zili Anën dhe ishin lodhur së dëgjuari për "urtësinë" e saj, gëzoheshin nga ç'po ndodhte dhe vetëm prisnin ndryshimin e opinionit që t'i vërsuleshin, ta asgjësonin me përbuzje dhe neveri. I kishin gati shukat e baltës, për t'ia vërvitur kur të vinte koha. Shumica e të moshuarve me pozitë të lartë ishin të pakënaqur nga skandali që pritej të shpërthente.

E ëma e Vronskit, kur e mori vesh, mbeti e kënaqur. Sipas saj, asgjë tjetër s'i jepte një shkëlqim të tillë djalit të ri, se lidhja dashurore me një aristokrate; por kishte edhe një arsye tjetër: Karenina që i pati pëlqyer shumë, ishte si të gjitha bukuroshet mondane të përfytyruara prej saj. Por kur mori vesh që Vronski s'kishte pranuar emërimin në një post të rëndësishëm për karrierën e tij dhe s'e kishte pranuar që të mbetej në regjiment, ku mund të takohej me Anën; kur mori vesh që autoritetet ishin të pakënaqura nga sjellja e Vronskit, kontesha e ndërroi kryekëput mendimin e saj për këtë lidhje. S'po i pëlqente as kjo tjetra: dashuria e tyre nuk ngjante me lidhjet e shkëlqyera e të hirshme të salloneve, për të cilat nuk kishte kundërshtim, por ishte një dashuri e zjarrtë, e rrezikshme, si ajo e Verterit, që mund ta shtynte të birin drejt marrëzive. Përmes djalit të madh i çoi lajm që të vinte ta takonte. Nga ana e vet, as vëllai i Vronskit nuk ishte i kënaqur. S'e hante fort meraku të dinte ç'lloj dashurie ishte (ndonëse ishte baba, mbante një balerinë, ndaj tregohej zemërgjerë në kësi rastesh), por një gjë e dinte mirë: kjo dashuri s'po u pëlqente atyre që duhej t'u pëlqente.

Përveç kujdesit për të shërbyer sa më mirë dhe për të bërë jetë mondane, Vronski kishte edhe një pasion tjetër: kuajt. Pritej të bëhej një vrapim me pengesa me pjesëmarrjen e oficerëve. Vronski bleu një pelë të racës angleze dhe mezi e priste këtë ngjarje.

Dy pasionet bashkëjetonin më së miri brenda tij. I duhej të merrej e të zbavitej me diçka, që s'kishte të bënte me dashurinë, kjo do ta çlodhte nga mbresat aq tronditëse.

## XIX

Ditën e vrapimit me kuaj në Carskoe Sello Vronski u ul më herët se zakonisht në mensën e oficerëve për të ngrënë biftekun. Nuk i duhej të mbante dietë të rreptë, pesha prej gjashtëdhjetë e pesë kilogramësh që kishte, ishte ajo që kërkohej, vetëm përmbahej nga brumërat dhe ëmbëlsirat. Rrinte me bërryla të mbështetur mbi tryezë, xhaketën e kishte të zbërthyer, i dukej zhileta borë e bardhë. Në pritje të biftekut, po shihte një roman në frëngjisht. E bënte vetëm që të mos bisedonte me oficerët që hynin e dilnin, kurse mendjen e kishte gjetiu: te premtimi i Anës se do takoheshin pas vrapimit. S'e kishte parë këto tri ditë, ngaqë ishte kthyer i shoqi nga jashtë shtetit; s'e dinte, në do ta takonte dot sot. Herën e fundit qenë takuar te kushërira Betsi, në vilën e saj. Në vilën e Kareninëve shkonte sa më rrallë që ishte e mundur. Sot i duhej të shkonte patjetër, po vriste mendjen si ta bënte. "Do i them që më dërgoi Betsi, ta pyes në do vinte për të parë vrapimet. Do shkoj, patjetër", - e vendosi dhe ashtu vetiu e ngriti kokën nga libri. E ndjeu aq fort lumturinë e atij çasti, sa i qeshi buza e iu çel fytyra.

- Dërgoni një njeri që të bëj gati trojkën. Sa më shpejt, - i tha kamerierit që i solli biftekun e nxehtë në një pjatancë të argjendtë.

Në sallën e bilardos dëgjoheshin goditjet e bilave, zëra, të qeshura. Në derë hynë dy oficerë: njëri ishte i ri, me fytyrë të hequr, kishte ardhur para pak kohe nga Korpusi i Pazhëve; tjetri ishte një trashaluq i moshuar, me byzylyk në kyçin e dorës dhe me sy të fryrë. Vronski i pa dhe u vrenjt i topitur, bëri sikur s'i vuri re.

- Hë, po mbledh forcat? - e pyeti trashaluqi, duke u përkulur paksa drejt supit të tij.

- Siç e sheh, - iu përgjigj Vronski pa i ngritur sytë. I vrenjtur fshiu buzët.

- S'ke frikë se trashesh? - e pyeti po ai, duke lëvizur karrigen për oficerin e ri.



- Çfarë? - e pyeti hidhët Vronski me një ngërdheshje neverie në fytyrë që i zbuloi dhëmbët e bukur.

- S'ke frikë se trashesh?

-Kamerier, një kseres! - tha Vronski pa iu përgjigjur, e afroi librin dhe vazhdoi leximin.

Oficeri trashaluq mori listën e verërave dhe u kthye nga oficeri i ri.

- Zgjidhe ti ç'do pimë, - i tha.

- Marrim verë Rini, - tha ky dhe e pa me bisht të syrit Vronskin, e pa me droje, duke u munduar të kapte me gishta qimet e mustaqeve të sapodirsura. Kur e pa që Vronski s'po e ngrinte kokën nga libri, oficeri i ri u ngrit.

- Shkojmë më mirë në sallën e bilardos, - tha.

Trashaluqi s'e kundërshtoi, u nisën për atje.

Në këtë kohë hyri në sallë Jashvini, kapiten kavalerie, burrë shtatlart dhe trupderdhur. Pasi i përshëndeti me kokë të dy oficerët, iu afrua Vronskit.

- Ah! Ja ku qenka! - thirri dhe ia vuri pëllëmbën e madhe në spaletë. Vronski e pa i bezdisur, por në çast fytyra iu ndriçua nga përzemërsia e qetë e njeriut të vendosur.

- Punë me mendje, Aljosha! - tha kapiteni me basin e tij të kumbueshëm. - Pas ngrënies kthe edhe një gotë.

- Nuk m'u ngrënka.

- Ja dhe të pandashmit, - shtoi Jashvini duke parë me shpoti dy oficerët që po dilnin nga dhoma. U ul pranë Vronskit dhe mblodhi këmbët, që i rrinin të shtrënguara në qillotat e ngushta dhe që ishin shumë të gjata për atë karrige. - S'të pashë mbrëmë në Teatrin e Carskoje Sellos. Numérova ishte në formë. Ku ishe?

- Ndenja shumë te Tverskajët, - i tha Vronski.

- A! - ia bëri ky.

Jashvini kumarxhi, pijanec, njeri jo vetëm pa parime, por përkundrazi, plot me parime të pamoralshme, ishte shoku më i mirë i Vronskit në regjiment. Shquhej për forcën fizike të jashtëzakonshme, që e tregonte kur pinte sa t'i jepje, kur s'vinte gjumë në sy dhe s'donte t'ia dinte, kur qëndronte shkëmb para shefave dhe të tjerëve. Por forca e brendshme shfaqej në lojë, kur s'e kishte për gjë shumën dhjetë mijë rubla, kur, ndonëse kishte pirë shumë, s'i dridhej dora e as qerpiku. Në klubin Anglez e mbanin për bixhozxhiun më të mirë. Për këto bravure oficeri Vronski e donte, por veçanërisht e respektonte për miqësinë e

pastër prej shoku, që s'nisej nga emri dhe pasuria e tjetrit. Vetëm atij mund t'i hapej për dashurinë ndaj Anës. Ishte i bindur që vetëm Jashvini mund ta kuptonte pushtetin e asaj dashurie që e kishte gllabëruar me gjithsej, ndonëse shprehej me përbuzje për çdo lloj ndjenje. Për më tepër që e dinte se Jashvini s'ishte nga ata që fërkojnë duart kur dëgjojnë thashetheme dhe skandale. Do ta kuptonte si duhej, do ta besonte që s'ishte as kohëkalim e as shaka, por diçka e thellë, e rëndësishme.

Vronski nuk i kishte folur për dashurinë, por e dinte që ky ishte në dijeni, çdo gjë e kuptonte si duhej, i bëhej zemra mal që ia shihte të shkruar në sy.

- Ashtu, ë? - vijoi Jashvini dhe siç e kishte zakon, e futi në gojë majën e mustaqes së majtë.

- Po ti si ia kalove mbrëmë? Fitove? - e pyeti Vronski.

- Tetë mijë. Tri mijë s'janë të sigurta, s'besoj t'i marr.

- Domethënë, s'të vjen keq në humbsh edhe diçka për mua, - i tha Vronski me të qeshur (Jashvini kishte vënë bast të madh, që vrapimin do ta fitonte Vronski).

- Do dalësh i pari; frikën ia kam vetëm Mahotinit.

- Shkojmë. Mbarova, - tha Vronski.

Jashvini e ndoqi pas duke shpirë këmbët e gjata dhe duke drejtuar shpatullat e gjera.

- Për drekën është shpejt; dua të pi. Vij tani. Ej, verë! - thirri me zërin gjëmimë, që ia njihte tërë regjimenti. E kishte aq të fortë, sa tundeshin xhamat. - Jo, mos sill! - tha pas një çasti. - Ti në shtëpi po shkon? Po vij me ty.

Dolën.

## XX

Ishte kohë fushimi. Vronski banonte në një izbë të madhe, të pastër, të ndarë më dysh nga një çatmë. Petricki rronte me të, si në Peterburg. Kur hyri Vronski me Jashvinin, Petricki po flinte.

- Çohu, mjaft fjete, - i tha Jashvini dhe e shkundi nga njëri sup.

Petricki ngriti kokën dhe pa përreth.

- Erdhi yt vëlla, - i tha Vronskit. - Më zgjoi nga gjumi, dreqi e marrtë, më tha se do vinte përsëri. - Tërhoqi batanijen dhe e mbështeti përsëri kokën në jastëk. - Jashvin, hiqmu, të thashë , - iu hakërrua, kur pa që ky i tërhoqi batanijen. - Lëmë, de! - U kthye dhe hapi sytë. - Do



bëje mirë të më thoshe ç'të pimë, e kam gjuhën eshkë e gojën zeher...

- Vodka është ilaçi më i mirë, - kumboi basi i Jashvinit. - Tereshçenko! Silli zotërisë vodkë dhe kastraveca të kripur, - thirri. Dukej sheshit që i pëlqente ta dëgjonte kumbimin e basit të vet të sojlliut.

- Ashtu më thua, ë? - e pyeti Petricki duke u rrudhur dhe duke fërkuar sytë. - Po ti do pish? Të tre do pimë! Apo jo, Vronski? - shtoi dhe u ul në krevat pasi u mbulua me batanijen që i shëmbëllente lëkurës së tigrit. Këndoi:" Na ishte një mbret në Tulë". - Vronski, po ti do pish?

- Qërohu! - i tha Vronski, duke veshur xhaketën që i solli shërbëtori.

- Për ku kështu? - e pyeti Jashvini. - Ja dhe trojka, - tha kur e pa të afrohej.

- Po shkoj në stallë, pastaj te Brianski për punën e kuajve, - tha Vronski.

Vërtet që te Brianski duhej të shkonte për t'i dhënë paratë, por shokët e kuptuan që po shkonte jo vetëm tek ai. Petricki, duke vazhduar të këndonte, i shkeli syrin dhe i mblodhi buzët si t'i jepte të kuptonte: "E dimë, e dimë, kush është ky Brianski".

- Ki mendjen, mos u vono! - i tha Jashvini si për të thënë diçka. - Po brymsi im, po të bën punë? - shtoi kur pa nga dritarja kalin e mesit që ia kishte shitur para do kohe.

- Prit! - thirri Petricki, kur Vronski ishte duke dalë. -Yt vëlla të ka lënë një letër dhe një pusullë. Ku i vura pa?

Vronski u kthye.

- M'i jep.

- Po s'po i gjej, - tha Petricki me zë solemn, duke vënë gishtin tregues mbi hundë.

- Fol, lëri palaçollëqet! - i tha Vronski me buzën në gaz.

- Sobën s'e kam ndezur. Këtu do jenë.

- Po e tepron. Ku është letra?

- Për perëndi, s'më kujtohet ku e vura. Mos pashë ëndërr? Po pse nxehesh? Të ishe ti ai që pive mbrëmë katër shishe verë, s'do e dije as ku ndodheshe! Prit sa të më kujtohet.

Petricki u shtri përsëri.

- Isha këtu, ai rrinte në këmbë këtu... - Po, po... Ja tek është! - tha dhe që poshtë dyshekut nxori letrën që kishte fshehur.

Vronski e hapi. E priste këtë letër. Ia dërgonte e ëma, e qortonte që s'i kishte vajtur, vëllai në pusullë i thoshte se duhej të bisedonin. E dinte mirë për çfarë. "E ç'punë kanë?" - tha me vete. I palosi dhe i futi ndërmjet komçave të xhaketës, për t'i lexuar më nge gjatë udhëtimit. Në të dalë u

gjend ballë për ballë me dy oficerë: njëri ishte i regjimentit të tij.

Banesa e Vronskit shërbente gjithmonë si limeri i oficerëve.

- Për ku kështu?

- Deri në Peterhof.

- Kalin nga Carskoje Sello e sollën?

- E sollën, por ende s'e kam parë.

- Thonë që Gladiatori i Mahotinit çalon.

- Gjepura! Veç si do vraponi në atë baltë që është, - tha oficeri tjetër.

- Ja dhe shpëtimtarët! - thirri Petricki, kur pa oficerët e sapoardhur. Përpara tij qëndronte ordinanca me tabakanë me vodkë dhe me kastraveca turshi. - Jashvini thotë se duhet pirë, për ta nxjerrë dehjen.

- Na e punuat mbrëmë! - i tha njëri nga oficerët e ardhur. - Na latë pa gjumë gjithë natën.

- Po si mbaroi dëfrimi e dini? - u tha Petricki. -Vollkovi u çua i dalldisur dhe tha se po e mbyste mërzia. U them: muzikë! Marsh i përmotshëm! E zuri gjumi menjëherë...

- Pije vodkën, shplaje pastaj me ujë mineral dhe limon, ta bie midenë në vend, - i tha Jashvini, që i rrinte pranë Petrickit e kujdesej, siç kujdeset nëna për fëmijën, duke e lutur të pijë ilaçin. -Pastaj edhe pak shampanjë s'të bën keq, një shishe të vogël.

- Fjalë ditunari! Prit, Vronski, ktheje një.

- Jo. Lamtumirë, zotërinj. Sot nuk pi.

- Ke frikë se rëndohesh? Po mirë, po pimë pa ty. Sill edhe ujë mineral e limon.

- Vronski! - e thirri dikush, kur po dilte në çardak.

- Ç'është?

- Do bëje mirë t'i qethje flokët, se të rëndojnë, sidomos ata të shogës në çaçkën e kokës.

Vronskit vërtet që kishin filluar t'i binin flokët para kohe. Qeshi kur e dëgjoi, duke zbuluar dhëmbët e bukur dhe, si vuri kasketën, doli dhe hipi në trojkë.

- Në stalla! - tha dhe donte të nxirrte letrën për ta lexuar, por ndërroi mendje; më mirë të shihte njëherë kalin. "Pastaj..." - tha me vete.

## XXI

Stalla e përkohshme, një barakë prej dërrase, ishte ndërtuar pranë hipodromit. Kalin e Vronskit duhej ta kishin sjellë dje. Ende nuk e kishte parë, shëtitjen e kishte bërë trajneri, nuk ishte njohur me gjendjen. Përpara i doli trajneri anglez, një thatim me çizme të larta, me xhaketë të shkurtër, me një tufë qimesh në mjekër. Ecte si xhokej, me bërryla të hapur dhe duke u tundur.



- Si është Fru-Fruja? - e pyeti Vronski anglisht.

- *All right, sir*, çdo gjë në rregull, - gurgulloi si nga brendësia e kraharorit zëri i tij. - Më mirë mos shkoni, - shtoi duke hequr kapelen. - I vura gojëzën dhe kali ndihet i nervozuar. Do ta shqetësoni edhe më.

- Do hyj, dua ta shoh.

- Po mirë, shkojmë, - iu përgjigj anglezi vetullngrysur dhe, pa thënë më asnjë fjalë, eci përpara, duke tundur bërrylat dhe duke u përkundur sa andej-këtej.

Hynë në oborrin e vogël para barakës. Djaloshi roje, i veshur pastër, tërë hijeshi, me fshesën në dorë i nderoi dhe eci pas tyre. Ishin pesë kuaj, nga një për çdo grazhd; Vronski e dinte që e kishin sjellë edhe kundërshtarin e tij kryesor, Gladiatorin qimekuq të Mahotinit. Më shumë po e digjte kureshtja për të parë kundërshtarin se sa të vetin. Rregullat e vrapimeve parashikonin, jo vetëm të mos shiheshin, por as të pyetej për kuajt konkurues. Kujdestari hapi derën e grazhdit të dytë, Vronski pa një kalë trupmadh qimekuq me këmbë të bardha. E dinte që ai ishte, por ktheu kokën, siç bëjmë kur s'duam të lexojmë letrën e tjetrit. Iu afrua grazhdit të Fru-Frusë.

- Ai ishte kali i Ma-k... Mak... s'e them dot atë emër, - tha anglezi, duke treguar përmes supit me thoin e pistë grazhdën e Gladiatorit.

- I Mahotinit? Po, është konkurenti më serioz, - i tha Vronski.

- Po të kalëronit me të, do e vija për ju bastin, - tha anglezi.

- Fru-Fruja është më me nerv, kurse ai është më i fuqishëm, - i tha Vronski i kënaqur nga lavdërimi që i bëri kalit të vet.

- Në vrapimin me pengesa gjithë puna është si i jep kalit dhe te *pluck-u*, - tha anglezi. (Me *pluck* ai kuptonte energji plus guxim). Vronski jo vetëm që i kishte këto , por ishte i bindur që *pluck* më me tepri se tek ai nuk gjeje.

- Dhe jeni i sigurt që kali s'duhej të djersinte më tepër se kaq?

- Jo, nuk duhej, - iu përgjigj anglezi. - Ju lutem, mos flisni me zë të lartë, kali trembet, - shtoi dhe tregoi me kokë në drejtim të grazhdit të mbyllur, përpara të cilit kishin ndalur dhe dëgjohej zhurma e këmbëve nëpër kashtë.

Kujdestari hapi derën dhe Vronski hyri në grazhdin e ndriçuar zbehtë nga dritarja e vogël. Para tij u shfaq pela e mrekullueshme me trup

mesatar, me forma larg përsosjes, vinte ca e ngushtë, por kraharorin e kishte të kërcyer; vithet i kishte pak të varura, kurse këmbët, sidomos të prapmet, i kishte shumë të zhvilluara, e kjo të habiste pas stërvitjes që kishte bërë që t'i ulej barku. Kockat poshtë gjunjëve i kishte të holla si gisht, por kur e shihje anash, dukeshin shumë të gjera. Me përjashtim të ijeve, dukej si e shtypur. Veç, kishte diçka që ia mbulonte cenet: ishte pelë race, kishte gjak që e shquante. Muskujt i ravijëzoheshin fort nën rrjetin e dendur të damarëve, të mbuluar nga atllasi i lëmuar; koka e thatë me sytë i bëhej më e madhe kur turfullonte me hojëzat e hundës, mbi buzën mishtake, drithmëtare. Në tërë qenien, por sidomos në kokë, i shprehej vrull, energji, vendosmëri, por edhe hijeshi e vesk; ishte nga ato kafshë, që s'flasin vetëm ngaqë ndërtimin e gojës e kanë të tillë, që ua bën të pamundur. Vronskit, të paktën, kështu po i dukej, që ajo e kuptonte atë që po ndiente, e vuri re në mënyrën si e shihte.

Kur pa Vronskin, dihati thellë, e vështroi vëngër, dhe aq shumë sa i dolën të bardhat e kokërdhokëve dhe iu mbushën me gjak, e ktheu kokën në drejtim të kundërt me vizitorët, tundi mëgojëzën, përplasi lehtë këmbët e zhdërvjellta.

- E shihni sa e nervozuar është? - tha anglezi.

- Qetësohu, shpirte, qetësohu! - i pëshpëriti Vronski.

Por, sa më shumë i afrohej, aq më e tronditur dukej pela. Vetëm kur iu afrua te koka, u duk si i fërgëlluan muskujt nën qimet e kadifenjta. Vronski ia ledhatoi qafën e fortë, i rregulloi jelen e ndarë më dysh dhe i afroi fytyrën hojëzave të zgjatura, të forta si krahë lakuriqi nate. Pela dihati thellë ajrin me hojëzat që i fërgëllonin, turfulloi, u drodh, ngriti njërin vesh dhe zgjati buzën e fortë të zezë, si të donte t'ia kapte mëngën, por, siç duket, iu kujtua mëgojëza, të cilën e tundi me nervozizëm dhe përsëri përplasi këmbët e holla.

- Qetësohu, de, qetësohu! Hë, shpirte! - i tha Vronski dhe ia lëmoi vithet me pëllëmbë.

Doli i gëzuar, e pa me sytë e vet që pela ishte në gjendje të shkëlqyer. Tronditja e kafshës i kaloi atij: zemra i rrahu me vërtik; ashtu si pela, donte të lëvizte, të kafshonte; ishte edhe mikluese, edhe frikësuese.

- Shpresat te ju i kam, - i tha anglezit. - Në orën gjashtë e gjysmë te vendi.

- Në rregull janë të gjitha, - iu përgjigj anglezi. - Për ku e mbani rrugën, zotëri? - e pyeti befas.

Vronski ngriti kokën dhe e pa si dinte ai të shihte, i habitur nga pyetja. Vuri re që po e shihte jo si zotëri, por si xhokei. Iu përgjigj:



- Më duhet të takoj Brianskun. Pas një ore do jem në shtëpi. "E sajta herë është kjo që po ma bëjnë këtë pyetje sot!" - i tha vetes dhe u skuq në fytyrë; kjo i ndodhte rrallë. Anglezi s'po ia ndante shikimin. Si ta dinte për ku shkonte, i tha:

- Puna e parë, duhet qenë i qetë përpara vrapimit, mos ia lejoni kujt t'ju shqetësojë.

- *All right*, - i buzëqeshi Vronski, i hipi trojkës dhe e mbajti frymën në Peterhov.

S'kishte bërë as njëqind metra, kur filloi një rrebesh i rrëmbyer. "Edhe kështu ishte baltë, tani do bëhet gjol", - tha me vete. Nxori letrën e së ëmës: po ai avaz, e quanin të domosdoshme të përziheshin në çështjen që kishte të bënte vetëm me zemrën e tij. Ishte nga rastet e rralla që po e indinjonte. "E ç'u hyn në punë? E ç'është kjo përkujdesje? Ç'kanë që më bien në qafë? Ngaqë s'e kuptojnë! Të ishte dashuriçkë si ajo e salloneve, s'do ndiheshin. E nuhasin që është diçka tjetër, e kuptojnë që kjo më është më e shtrenjtë se jeta. Vetë s'e arrijnë dot, ndaj u vjen plasje. Sido që të jetë fati ynë, jemi vetë ne ata që e zgjodhëm, nuk kemi pse ankohemi. - Duke thënë kështu, veten e lidhi pazgjidhshmërisht me Anën. - Pale, që duan të na mësojnë edhe si duhet të jetojmë. Ata as që e marrin dot me mendje ç'është lumturia, s'e dinë që pa këtë dashuri nuk ka lumturi, por nuk ka as mjerim, sepse nuk ka jetë". I vinte plasje për ato që i shkruanin edhe ngaqë në thellësi të shpirtit e ndiente që ata kishin të drejtë. E ndiente se dashuria për Anën nuk ishte një vrundull i rëndomtë ndjenjash, një marramendje kalimtare, si të gjitha dashuriçkat mondane, që s'lënë kurrfarë gjurmësh në jetë, por mbeten vetëm kujtime të këndshme apo të pakëndshme. Ishte i vetëdijshëm për brengën e angështinë që u shkaktonte të dyve gjendja e krijuar, për vështirësitë që duhej të përballonin sy të gjithëve, duke u përpjekur ta fshihnin dashurinë, të gënjenin dhe të shtireshin; ta mbanin mendjen te të tjerët, kur zemra u gufonte me aq vrull, sa donin ta harronin gjithçka dhe të platiteshin në krahët e dashurisë së amëshuar. Gënjeshtra binte në kundërshtim me karakterin e tij; shtirja atë, Anën, e mbulonte me turp. Provoi atë ndjenjë të çuditshme neverie e pështirosjeje, që e kishte provuar që ditën e parë, kur u bë dashnori i Anës. Ishte një ndijim jo fort i përcaktuar, por ishte: ndiente neveri për Aleksei Aleksandroviçin, për veten, për botën mbarë. Veç sa herë që i shfaqej, e largonte këtë ndijim të çuditshëm. Edhe tani kështu bëri: e largoi dhe u zhyt në arsyetime: "Po, më parë ajo ishte fatkeqe, por ama ishte krenare dhe e qetë; tani s'është më. I duhet dhënë fund". - tha i vendosur. Ishte hera e parë që po mendonte se i

duhej dhënë fund kësaj gënjeshtre dhe sa më shpejt, më mirë. "Të zhdukemi nga sytë e njerëzve, unë dhe ajo, të fshihemi gjëkundi dhe të rrojmë vetëm me dashurinë tonë".

## XXII

Rrebeshi nuk mbajti gjatë dhe, kur Vronski arriti në Peterhof, dielli nxori kryet përsëri dhe çatitë e vilave, bliret e moçëm të parqeve dhe ata që rriteshin në të dy anët e rrugës kryesore vezulluan e shkrepëtinë nga piklat e ujit. Nuk mendoi që shiu e kishte prishur përfundimisht hipodromin, i gëzohej shiut, sepse qe i sigurt se do ta gjente në shtëpi Anën, do ta gjente vetëm, sepse Aleksei Aleksandroviçi, që sapo ishte kthyer nga jashtë shtetit, s'kishte ardhur për të banuar në Peterhof. Për të mos tërhequr vemendjen e të tjerëve, zbriti nga trojka para se të arrinin urën dhe eci në këmbë. Nuk hyri nga porta kryesore, për ku të çonte rruga, por eci nëpër oborr.

- Zotëria aty është? - e pyeti kopshtarin.

- Jo, lartmadhëri. Zonja vetëm është në shtëpi. Urdhëroni e hyni nga shkallët e çardakut, ka njerëz, jua hapin, - i tha kopshtari.

- Jo, do shkoj përmes kopshtit.

Pasi u sigurua se do ta gjente vetëm, u gëzua që do e befasonte me ardhjen pa paralajmërim. Eci me hap të shpejtë nëpër rruginat e shtruara me zall, me postate lulesh nga të dyja anët, duke mbajtur me dorë shpatën.

I kishte harruar ato që kishte menduar për vështirësitë e gjendjes së tyre, mendja po i rrinte në një vend: tani do ta shihte, do ta shihte jo në përfytyrim, por të gjallë, ashtu të tërën, siç është. I ngjiti shkallët duke shkelur me tabanin e këmbës, për të mos u ndier, kur sakaq iu kujtua njeriu, të cilin gjithmonë e harronte dhe që përbënte të veçantën më brengëlënëse të marrëdhënieve të tij me Anën, djali i saj, me atë shikim hetues e pyetës "të neveritshëm", - thoshte me vete sa herë që e kujtonte.

Djali kishte qenë, në shumicën e herëve, pengesë në marrëdhëniet e tyre. Në prani të tij, as Vronski, as Ana s'i lejonin vetes të flisnin për gjëra që s'duheshin folur, por s'i lejonin vetes as lirinë më të vogël. S'e kishin bërë me fjalë, u ndodhte vetiu. Mashtrimin e vogëlushit e quanin poshtërim të vetes. E bënë zakon të flisnin si dy të njohur. E prapëseprapë, Vronski jo një herë vinte re si e ndiqnin të përqendruar dhe zhbirues sytë e djalit, provonte një si drojë e nervozizëm, që këmbehej herë nga



vërshimi i ledhave, e herë nga ftohtësia shpërfillëse. Sikur e ndiente që ndërmjet këtij njeriu dhe të ëmës kishte diçka të rëndësishme, por se çfarë, s'arrinte dot ta kuptonte. Përkatësisht, edhe qëndrimi i tij ndaj këtij njeriu bëhej gjithë më i papërcaktuar.

Me intuitën e fëmijës e kishte pikasur që babai, guvernantja, dadoja jo vetëm që s'donin ta shihnin me sy, por e shihnin me frikë e lebeti, ndonëse asgjë nuk thoshin, kurse e ëma atë e mbante për mikun e vet më të mirë.

"Ç'do të thotë kjo? Kush na qenka ky? A duhet ta dua? Në s'e kuptoj, fajin e kam unë; unë jam o budalla, o i keq," - mendonte djali. Ndaj dhe e shigjetonte ashtu, e kjo e turbullonte keqas Vronskin. Sidomos në praninë e djalit e mbyste dalldia pështirosëse, kjo ndjesi e çuditshme që po i përsëritej gjithë më dendur. Djali, si Vronskit, si Anës i lindte ndjenjën, që provon kapiteni i anijes, që e sheh se busulla i shmanget kursit të paracaktuar, por që ai s'ka forcë ta ndalë. Por, që ta pranosh këtë shmangie, është njëlloj si të pranosh vdekjen. Fëmija me shikimin e tij të padjallëzuar ishte busulla, që ua tregonte qartë shmangien nga rruga e vërtetë; ata këtë rrugë e dinin, por s'dëshironin ta ndiqnin.

Kësaj here Seriozha nuk ishte në shtëpi. Ana po e priste në tarracë. Djali kishte dalë për të shëtitur, kur befas kishte filluar shiu. Ajo kishte veshur një fustan të bardhë me qëndisma, qe ulur në qoshe të tarracës, prapa saksive me lule dhe s'e dëgjoi si i ngjiti shkallët Vronski. Kokën e mbante të ulur, ballin e kishte mbështetur pas ujitëses së ftohtë, që e shtrëngonte me duart e saj të bukura, të rënduara nga unaza, aq mirë të njohura për Vronskin. Bukuria e saj, harmonia e përsosur e pjesëve: kokës, qafës, krahëve, si dhe herë të tjera, e mrekulluan Vronskin. Ngriu duke e përpirë i pataksur. Sapo hodhi hapin t'i afrohej, Ana e ndjeu, e shtyu ujitësen dhe ktheu për nga ai fytyrën flakë të kuqe.

- Ç'keni? S'jeni mirë? - i tha frëngjisht dhe iu afrua. Një forcë e brendshme e shtynte të lëshohej, të derdhej drejt saj, por e mblodhi veten, kur mendoi se mund t'i shihnin, pa nga dera e tarracës, u skuq, siç i ndodhte ngaherë, kur duhej të kishte frikë.

- Pse? Mirë jam, - i tha dhe ia shtrëngoi fort dorën. - Nuk të prisja...

- O Zot! Sa të ftohta i paske duart! - i tha.

- Më trembe. Jam vetëm, po pres Seriozhën, doli për të shëtitur, tani kthehet, - i foli, duke u përpjekur të dukej e qetë, por buzët dhe mjekra i dridheshin.

- Më falni që erdha, s'e ngrysja dot ditën pa ju parë, - i tha Vronski në frëngjisht, siç e bënte gjithmonë për të mos përdorur "ju"- në e ftohtë,

por as të rrezikshmen "ti" në kumbimin rus.

- E përse të fal? Gëzohem shumë që erdhe.

- O nuk jeni mirë, o ju hidhëron diçka, - vijoi ai, duke ia mbajtur dorën dhe duke u përkulur drejt saj. - Ç'po mendonit?

- Gjithmonë të njëjtën gjë, - iu përgjigj ajo me një buzagaz të kithët.

I tha të vërtetën. Kështu do përgjigjej në çdo çast, po ta pyesnin: "Mendoj për lumturinë dhe fatkeqësinë time". Kur hyri pa u ndier Vronski, po thoshte me vete: përse për të tjerët, për Betsin, për shembull (ishte në dijeni të lidhjeve të saj të fshehta me Tushkeviçin), çdo gjë ishte e lehtë, kurse për të qe një mënxyrë e vërtetë? Kishte arsye që po e mundonte shumë veçanërisht sot kjo pyetje. E pyeti për vrapimin me kuaj, ai iu përgjigj; kur pa që ishte në merak për të, i tregoi thjesht dhe si pa teklif për ngjarje që lidheshin me vrapimet. "T'ia them apo të mos ia them? - e pyeti veten Ana , kur po ia gëzonte shikimin ledhatues dhe të qetë të syve. - Duket aq i lumtur, është aq i dhënë pas këtij vrapimi, sa s'ka si e kupton si duhet atë që do i them. Nuk do e vlerësojë si duhet".

- Nuk më thatë, për çfarë po mendonit kur erdha? - pyeti ai, duke e ndërprerë tregimin për vrapimet. - Ju lutem, ma thoni!

Ana nuk iu përgjigj, vetëm mënjanoi paksa kryet dhe e pa që poshtë vetullave në mënyrë pyetëse me sytë rrezellitës, pak të errësuar nga hija e qepallave të gjata. Dora, që ndukte një gjethe që sapo këputi, po i dridhej. Vronski e pa dhe fytyra i shprehu sa përulësi dhe nënshtrim, aq dhe besnikëri. Kjo shprehje e çarmatoste gjithmonë atë.

- E shoh që diç ka ndodhur. Po pse, a mund të përjetoj qoftë edhe një minutë qetësie, duke e ditur që ju mbyt pikëllimi, shkakun e të cilit unë s'e di? Ma thoni! - i foli i përgjëruar.

"Nuk do ia fal, në mos e kuptoftë sa e rëndësishme është. Më mirë s'po ia them. E ç'më duhet prova?" - mendoi ajo pa ia hequr sytë e duke e ndier se po i dridhej gjithë më tepër dora që shtrëngonte gjethen.

- Emri i Zotit! - e luti ai dhe ia shtrëngoi të dyja duart në të vetat.

- Ta them?

- Po, po, po...

- Jam shtatzënë, - nëpërdhëmbi ultas dhe ngadalë.

Gjethja që mbante në dorë u drodh edhe më, ajo s'ia ndau sytë, mezi priste të mësonte si e priti lajmin. Ai u zbeh, deshi të shqiptonte diçka, por s'e bëri, ia lëshoi dorën, vari kokën. "Po, e kuptoi tërë rëndësinë e ngjarjes", - tha me vete ajo dhe ia shtrëngoi dorën me mirënjohje.

Por u gabua kur pandehu që ai e kuptoi rëndësinë e lajmit, ashtu si



e kuptonte ajo që ishte femër. Me ta dëgjuar, atij iu dhjetëfishua ndjenja e çuditshme e neverisë, por njëherazi e kuptoi që kriza e pritur, e dëshiruar, kishte ardhur, se këtë gjë s'ishte e mundur të mos e merrte vesh i shoqi; pas kësaj, në një mënyrë apo në një tjetër, do i jepej fund kësaj gjendjeje aspak normale. Përveç kësaj, mallëngjimi i Anës iu transmetua edhe atij; e pa ngultas me një shikim që shprehte përkushtim e përkorje, i puthi dorën dhe eci nëpër tarracë.

- Po, - i tha duke iu afruar me vendosmëri. - As unë e as ju s'i kemi parë marrëdhëniet tona si lojë, fati ynë tanimë u vendos. I duhet dhënë fund kësaj gjendjeje. - Pa përreth dhe pastaj shtoi: - Mjaft me këtë gënjeshtër!

- T'i japim fund? Po si, Aleksei? - e pyeti ajo me zë të ngjirur.

Ana dukej e qetësuar, në fytyrë i lodronte buzagazi i ëmbël i ngazëllimit.

- Të ndaheni me burrin dhe të bëjmë jetën tonë.

- Ne dhe kështu atë po e bëjmë, - iu përgjigj ajo me zë të mekur.

- Po, por jo aq sa duhet dhe si duhet.

- Po si, Aleksei? Më trego, - i tha duke i buzëqeshur me hidhërim. Gjendja ishte e vështirë, rrugëdalja jo e qartë. - Pse a ka rrugëdalje? Pse a nuk jam bashkëshorte e tim shoqi?

- S'ka gjendje pa rrugëdalje. Duhet të tregohesh e vendosur, - i tha ai. - Çdo variant tjetër është më i mirë se gjendja jote. Të shoh sa shumë vuan, sa shumë të ha meraku për shoqërinë e lartë, për djalin, për burrin.

- Vetëm për burrin jo, - i tha ajo me një të qeshur të lehtë . - Nuk e di, por për të unë nuk mendoj. Ai nuk ekziston.

- S'po më thua të vërtetën. Të njoh unë ty. Ti edhe për të vuan.

- Ai s'di gjë, - tha dhe një e purpurt e ndezur ia mbuloi fytyrën, qafën. Sytë iu mbushën me lot. - Po, të mos flasim për të.

## XXIII

Vronski disa herë ishte orvatur ta bënte Anën të arsyetonte lidhur me gjendjen, në të cilën ndodhej, ndonëse jo me këmbënguljen e duhur, por çdo herë qe ndeshur me gjykime të sipërfaqshme dhe të ngutura. Seç kishte në këtë mes diçka, që ajo nuk mundte apo nuk dëshironte ta sqaronte, makar, për veten e saj; të dukej sikur në ato çaste ajo, Ana e vërtetë, mbyllej brenda zhguallit dhe jashtë pluskonte një grua tjetër, e çuditshme, e huaj, të cilën ai nuk e donte dhe ia kishte frikën, kjo dhe e

kundërshtonte me gjongël. Këtë herë e preu mendjen t'ia thoshte të gjitha.

- Në e di apo s'e di ai, - i tha me zërin e tij të fortë, të njeriut të vendosur dhe të qetë, - kjo ne as që na duhet. Ne s'kemi si... Ju s'keni si qëndroni, sidomos tani.

- E ç'duhet bërë, sipas jush? - e pyeti me po atë buzëqeshje të lehtë, tallëse. Ajo që trembej mos Vronski e priste me të qeshur lajmin e shtatzanisë, tani po zemërohej që nga ky fakt po bënte përfundimin se duhej marrë një vendim.

- T'ia tregoni dhe ta lini.

- Shumë mirë. Qoftë kështu. E dini ç'na pret? Jua them unë, - një shkëndijë ligësie i shkrepëtiu në sytë aq të dashur dhe ledhatues pak më parë. - "Doni një tjetër dhe keni mëkatuar? (Fliste duke shkërbyer të shoqin, sidomos gjatë shqiptimit të fjalës *mëkatuar)*. Ju paralajmërova për rrjedhojat fetare, qytetare dhe familjare. S'më dëgjuat. S'mund të pajtohem me nëpërkëmbjen e emrit tim... dhe të djalit, (provoi ta shqiptonte me po atë ton, por nuk e bëri dot), që të turpërohet emri im". E sa e sa të tjera... - përfundoi. - Me zyrtarizmin e pështirë do më bëjë të ditur që s'ka si të heqë dorë nga unë, do marrë të gjitha masat për ta mënjanuar skandalin. Dhe do ta bëjë me përpikmëri e gjakftohtësi atë që do të thotë. Kështu do të ndodhë. Ai nuk është njeri, është makinë dhe shumë e ligë kur zemërohet, - tha. Nuk la të metë të Aleksei Aleksandroviçit pa kujtuar dhe i tha vetes se ishte ai, që e shtyu të bënte faj.

- Ana, ngado që ta kthesh, për të thënë i duhet thënë, pastaj shohim e bëjmë, - i foli me zë të ëmbël Vronski për ta qetësuar.

- Të ikim bashkë?

- E pse jo? Them se kjo gjendje s'mund të vazhdojë më tej. Dhe s'e them për veten, po e shoh që vuani shumë.

- Të ikim dhe të bëhem dashnorja juaj? - i tha me ligësi në zë.

- Ana, - e qortoi me zemërbutësi e ledhatim ai.

- Po, të bëhem dashnoria juaj dhe t'i humbas të gjitha.

Vronski s'po arrinte dot ta kuptonte si ishte e mundur që me atë natyrë të fortë dhe të ndershme që kishte, Ana po e duronte gjendjen e mashtrimit dhe s'donte të dilte nga ai rreth. S'po e kuptonte që arsyeja ishte "djali", këtë fjalë Ana s'pati forca ta shqiptonte. Kur mendonte për të birin dhe për marrëdhëniet e tij me nënën që braktisi babanë, lebetitej aq shumë, sa s'gjykonte dot, por si femër orvatej ta qetësonte veten me arsyetime të rreme, që të mbetej çdo gjë si më parë dhe të harrohej pyetja e llahtarshme: "Po djali?"



- Të lutem! Të përgjërohem! - i foli ajo befas me zë krejt të ndryshuar, të sinqertë, të dalë nga zemra dhe e kapi nga duart. - Mos fol kurrë më me mua për këtë!

- Po , Ana...

- Kurrë. Ma lër mua. Poshtërimin, tmerrin i di mirë, po s'është e lehtë ta vendosësh. Ma lër mua dhe ma dëgjo këtë që po të them: Mos më fol kurrë më për këtë. Ma jep fjalën? Jo, de jo! Ma jep fjalën!...

- Unë fjalën ta jap, por s'mund të jem i qetë pas kësaj që më the. S'kam si të jem i qetë, kur ti s'je e qetë.

- Unë! - tha mendueshëm. - Po, vuaj ndonjëherë, por do më kalojë, po s'më fole kurrë për këtë kështu e tutje. Kur më flet, atëherë pikëllohem shumë.

- S'e kuptoj përse, - i tha.

- E di sa të vështirë e ka natyra jote e ndershme të gënjejë, më dhimbsesh shumë. E kam thikë në zemër këtë, që nga unë more në qafë veten.

- Po, dhe unë tani të njëjtën gjë mendova për ty, e bëre theror veten për hirin tim. S'ia fal dot vetes që s'je e lumtur.

- Unë s'jam e lumtur? - i tha dhe iu afrua me buzagaz të hapur ngadhnjimi dashuror, duke e përpirë me sytë e zjarrtë. - Ngjaj me të urituri, që i shtruan të hajë. Ndoshta mërdhin, rrobat i ka të shqyera, i vjen turp, por i lumtur ai është. Unë s'qenkam e lumtur? Jo, ja lumturia ime...

Dëgjoi zërin e të birit që po kthehej; e kaloi vetëtimthi shikimin nëpër tarracë dhe iu ngjesh, shikimi iu ndez nga zjarri aq mirë i njohur prej tij; e pushtoi me lëvizjen e fortë të krahëve të plota, e përqafoi me duart e rënduara nga unazat, ia mori kokën, e përzhiti me zjarrin e syve dhe, pasi e afroi fytyrën e saj te buzët e tij të fryra, e la ta puthte, pastaj ia mbuloi buzët, faqet, sytë me të puthura të nxehta dhe e lëshoi. Ana donte të largohej, po Vronski e ndali.

- Kur? - i pëshpëriti, duke e parë i magjepsur.

- Tani, në orën një, - belbëzoi ajo dhe psherëtiu thellë, pastaj u largua me të ecurën e saj të veçantë, të shpejtë dhe të lehtë për t'i dalë përpara të birit.

Shiu e kishte zënë Seriozhën në kopshtin e madh; me dadon kishin pritur në një bisedkë sa mbaroi.

- Mirupafshim, - i tha Vronskit. - Drejt e në vrapim shkoni. Betsi më dha fjalën se do vijë të më marrë.

Vronski pa orën dhe u largua me nxitim.

XXIV

Vronski doli me vrap në rrugën e madhe, i kapërcente me kujdes pellgaçet dhe i hipi trojkës. Zemrën e kishte aq shumë të mbushur me dashurinë për Anën, sa s'i kishte shkuar as në mendje në kishte apo jo kohë të kthente nga Brianski. Në kokë i kishte mbetur vetëm radha e veprimeve më të domosdoshme. Iu afrua karrocierit, që po dremiste në popen e trojkës, në hijen e një bliri të dendur, ndërsa mbi shpinat e kuajve gumëzhinin luzma kandrrash dhe vetëtinin në rrezet e diellit. E urdhëroi të shkonin te Brianski, por pas gjashtë kilometrash rrugë u bind që po vonohej në hipodrom: ora ishte pesë e gjysmë.

Para garës, në të cilën merrte pjesë, kishte gara të tjera, kështu që s'qe shumë në merak, por po të shkonte te Brianski, do të paraqitej në hipodrom pasi kishte zënë vend oborri perandorak dhe kjo nuk ishte e hijshme. Fjala Brianskit i ishte dhënë, ndaj bëri si bëri dhe i tha karrocierit të vazhdonte, veç, të mos i kursente kuajt.

Te Brianski ndenji vetëm pesë minuta. Udhëtimi i shpejtë e qetësoi dhe e freskoi. Mendimet e hidhura, gjendja shpirtërore e turbullt nga ai bisedim aq prekës i qenë fashitur, mendonte vetëm për garën. Sa më tepër po përfshihej në mjediset e hipodromit, aq më të thella po i bëheshin emocionet.

Në izbën e vet s'gjeti njeri, përveç shërbëtorit që po e priste te porta. Kur po vishej, shërbëtori i tha se kishte filluar gara e dytë, se kishin ardhur shumë zotërinj dhe kishin pyetur; djali i stallës kishte qenë dy herë.

Pasi u vesh si ngaherë më nge, i hipi trojkës dhe u nis për te barakat. Pa karrocat e panumërta, njerëzit që shkonin e vinin, tribunat që gumëzhinin nga shikuesit. Kur iu afrua barakës, pa Gladiatorin e Mahotinit, që po e çonin në hipodrom të mbuluar me një kuvertë portokalli dhe mavi, veshët e zinj i dukeshin shumë të mëdhenj.

- Kordi ku është? - e pyeti kujdestarin.

- Në stallë, po shalon pelën.

Dera e grazhdit qe hapur, Fru-Frunë e kishin shaluar, po e nxirrnin.

- Mos u vonova?

- *All right! All right!* - tha anglezi. - Jini i qetë.

Vronski u bë merak përsëri pas formave të bukura të pelës, që fërgëllonte e turfullonte, dihaste thellë dhe shfrynte. Mezi ia hoqi sytë, doli nga baraka. U ndodh në tribunë në kohën e duhur, s'tërhoqi vëmendjen e askujt. Po vazhdonte gara dhe të gjithë e ndiqnin të përqendruar.



Dëgjoheshin britmat e oficerëve dhe ushtarëve të gardës perandorake, që përshëndetnin shokun e tyre fitues.

Pa u vënë re, Vronski çau përmes turmës, kur u dëgjua kambana që lajmëroi fundin e garës. S'e kishte zakon të përzihej me ata të aristokracisë, që lëviznin lirisht para tribunës, por këtë herë iu afrua dhe sytë i vajtën te Ana, te Betsi dhe te e shoqja e të vëllait. I pa, por nuk iu afrua, që të mos mendonte për asgjë tjetër përveç vrapimit. Takonte të njohur, përshëndetej prerë, ecte më tutje. Iu afrua të vëllait, Aleksandrit, me gradën e kolonelit me kordone, këtij mesoburri truplidhur, edhe më i pashëm se ai vetë, faqekuq e hundëkuq nga pija.

- E more pusullën? - e pyeti. - S'të gjen kurrë në shtëpi.

Aleksandër Vronski bënte jetë të shthururi, por ishte i prerë për njeri oborri. I fliste me buzën në gaz, fjalët i lëshonte pa teklif, e bënte ngaqë ishte i bindur se s'qenë të paktë sytë që ua ndiqnin çdo lëvizje e grimasë.

- E mora dhe, të them të drejtën, s'e kuptoj ç'të merakos, - i tha Aleksei.

- Po ja, pak minuta më parë më thanë që ende s'ishe paraqitur. Të kishin parë në Peterhof.

- Ka gjëra që diskutohen vetëm nga i interesuari, e tillë është edhe kjo, për të cilën po më flet.

- Ama, i jep lamtumirën shërbimit...

- Të lutem, s'ke pse përzihesh në këtë çështje. E mbyllim me kaq.

Fytyra e ngrysur e Aleksei Vronskit u bë dyll e verdhë, nofulla e poshtme zuri t'i dridhej, kjo i ndodhte rrallë, por qe shenjë e keqe, bëhej bishë; këtë huq ia njihte vëllai i madh, vuri buzën në gaz dhe shtoi:

- Desha vetëm të të jepja letrën e nënës. Përgjigjju dhe mos e humb mendjen para garës. *Bonne chance* [1] - i tha me buzën në gaz dhe u largua.

Një përshëndetje miqësore s'e la të largohej.

- S'po i njeh më shokët! Përshëndetje *mon cher!* - Ishte Stepan Arkadiçi, që edhe në këtë mjedis shkëlqimtar Peterburgas rrezatonte hare dhe çlirtësi, jo më pak se në Moskë; po ajo fytyrë e shëndetshme, po ato baseta të mbajtura për mrekulli, po ai buzagaz i përndritur. - Erdha dje dhe jam i gëzuar që do shoh triumfin tënd. Do takohemi?

- Nesër, në mensë, - i tha Vronski dhe, duke i kërkuar ndjesë bëri për nga mesi i hipodromit, ku po rreshtoheshin kuajt për vrapimin me pengesa. Shumica ishin të racës angleze, me kapushon, me bark të nderur, që shëmbëllenin me ca zogj të mëdhenj të çuditshëm. Sollën Fru-Frunë e

bukur, thatime, që dukej sikur kishte sustë nën thundra. Pak më tutje po përgatisnin Gladiatorin veshllapush. Vronskit i ranë në sy format e mëdha, të bukura, të rregullta të hamshorit, vithet e mrekullueshme dhe zogthat e shkurtër mbi thundra. Bëri t'i afrohej pelës, por përsëri se kush e ndali.

- Kareninin! - i tha bashkëbiseduesi. - Po kërkon të shoqen, kurse ajo është në mesin e tribunës. S'e patë?

- Jo, - ia preu Vronski dhe as që i ktheu sytë andej nga i treguan. Vijoi rrugën për te pela.

Vronski s'arriti dot as të kontrollonte si duhej shalën, kur u dëgjua komanda e dorëzimit të numrave dhe e nisjes. Drejtuesi i vrapimeve urdhëroi: "Në kuaj!" E dinte që bashkë me vrapuesit e tjerë qe fokusi, ku qenë përqendruar sytë e të gjithëve; në këtë gjendje tendosjeje të skajme, siç e kishte zakon, lëvizjet iu bënë më të ngadalta, më të shtruara. Kordi kishte veshur kostumin e tij më të mirë, redingotin e zi e kishte kopsitur deri lart te jaka e kollarisur, në kokë kishte veshur një kapele të zezë të rrumbullakët, kishte mbathur çizme me qafa të gjata. Si ngahera, ishte i qetë dhe hijerëndë, qëndronte në këmbë para kalit, që e mbante për freri. Fru-Fruja vazhdonte të dridhej, sytë vetëtitës shihnin vëngër Vronskin që po afrohej. Vronski i futi gishtin nën qingël. Pela, duke e parë edhe më shtrembër, skërmiti dhëmbët dhe bigloi veshët. Anglezi rrudhi me qesëndi buzët për këtë kontroll që po i bënte zotëria.

- Hipini. Më pak emocione do keni.

Vronski u hodhi një shikim të shpejtë rivalëve, e dinte që gjatë vrapimit nuk do t'i shihte dot. Galcini, njëri nga rivalët më të çartur, mik i Vronskit, jepte e merrte me hamshorin e vet kuqali, që s'po e linte t'i hipte. Gusari shkurtabiq me qillota të ngushta e ngiste kalin me të katra, i kërrusur si maçok, ngaqë donte të rrinte majë tij si anglezët. Princ Kuzovlevi, me fytyrën dyll të verdhë, i kishte hipur pelës së racës, të sjellë nga qendra e ndërzimit të Grabovskit, ndërkohë që një anglez e tërhiqte për freri. Binte në sy për nervat "e dobëta" dhe "egoizmin e skajmë". Vendosi të dilte në garë, ngaqë ishte aksion i rrezikshëm, ngaqë pranë çdo pengese vigjëlonte mjeku dhe priste karroca e ndihmës së shpejtë. Kur vështrimet iu takuan, Vronski i shkeli syrin dashamir, si të donte t'i jepte zemër. Nuk pa vetëm kundërshtarin e vet numër një, Mahotinin me Gladiatorin.

- Mos u ngutni, - e porositi Kordi Vronskin, - dhe mos harroni një gjë: pelën mos e përmbani para pengesës, as mos e nxitni, lëreni të bëjë si do vetë.

- Mirë, mirë! - i tha Vronski dhe mori frerët në dorë.



- Po mundët, vraponi në krye, por shpresat mos i humbni as në çastin e fundit, edhe në qofshi prapa.

Pela s'pati kohë të lëvizte, Vronski me një kërcim të shkathët, të fuqishëm futi këmbën në yzengji dhe me lehtësi u ul në shalë. Si futi në yzengji edhe këmbën tjetër dhe barazoi frerin në mes të gishtave, Kordi i hoqi duart. Si të mos dinte cilën këmbë duhej të hidhte të parën, Fru-Fruja tërhoqi frerin, duke shtrirë qafën dhe kërceu si mbi susta, duke e përkundur kalorësin në shpinën e saj si prej llastiku. Kordi e ndiqte pas me hap të shpejtë. Pela e tronditur sikur orvatej ta mashtronte kalorësin, e tërhiqte frerin herë në njërën anë e herë në anën tjetër; Vronski më kot po mundohej ta qetësonte, duke i folur fjalë përkëdhelëse. Po i afroheshin vendit, ku do të niste vrapimi, kur Vronski dëgjoi pas vetes galopin pllaqaritës nëpër baltë, ishte Mahotini kaluar në Gladiatorin e tij. I kaloi përbri me buzën në gaz dhe me dhëmbët qumësht të bardhë, që i vetëtinin; Vronski e pa i vrenjtur. S'e donte këtë njeri, për më tepër që e mbante për rivalin kryesor, i erdhi inat që kalëroi pranë pelës, duke ia shtuar kësaj tronditjen. Fru-Fruja çoi lart këmbën e majtë për t'u nisur me të katra, bëri dy kërcime, u zemërua e u bë bishë që po ia shtrëngonin asisoj frerin, por deshi s'deshi eci përsëri me trokth të shtruar, duke e përkundur lehtë kalorësin. Kordi mblodhi vetullat dhe u lëshua me vrap pas Vronskit.

## XXV

Në vrapim merrnin pjesë shtatëmbëdhjetë oficerë; vrapimi parashikohej të ishte i gjatë, në formë elipsi, me nëntë pengesa: lumi, një ledh i madh përpara tribunës, një hendek i gjatë, një tjetër me ujë, një faqe kodrine, një banketë irlandeze, që ishte më e vështira nga të gjitha, një ledh i mbushur me shkarpa, prapa të cilit vinte menjëherë një hendek, i padukshëm që përpara, kështu që kuajt duhej ta kapërcenin me një vrull; pastaj kishte edhe dy hendekë të mbushur me ujë, kurse i fundit ishte pa ujë. Fundi i garës qe caktuar para tribunës. Gara fillonte te lumi që mund të kapërcehej, por edhe mund të kalohej te vahu. Pasi u prapsuan tri herë për çrregullime në nisje, më në fund kalorësit u turrën me tërë shpejtësinë.

"Nisi vrapimi!", - u dëgjua nga të katër anët. Grumbulli filloi të zgjatej dhe kalorësit dy e nga dy dhe tre e nga tre po i afroheshin lumit. Secili vrapues e dinte që sekonda e fituar ishte e një vlere të madhe.

Fru-Fruja e tronditur dhe tejet e nervozuar siç ishte, la ta kalonin disa kalorës, por ende pa arritur lumin, Vronski mezi po e përmbante pelën, ajo me lehtësi i kaloi tre kalorës dhe tani kishte përpara vetëm Gladiatorin, që i tundte lehtë vithet dhe Dianën e bukur të Kuzovlevit, që ishte bërë meit. Çastet e para Vronski s'qe i zoti ta zotëronte as veten e as pelën. Kjo zgjati deri te lumi. Gladiatori dhe Diana u ngritën në të njëjtën kohë dhe e kapërcyen të parët lumin; pa u ndier fare, si të fluturonte, u ngrit pas tyre Fru-Fruja, por kur e pa veten në ajër, Vronski pa poshtë Kuzovlevin të rrokullisej bashkë me Dianën, aty ku mund të vinte këmbët Fru-Fruja ishte koka, këmba apo trupi i Dianës dhe i Kuzovlevit. Ashtu siç bën macja kur bie, në kërcim e sipër, pela bëri një lëvizje me këmbë e me kurriz, e la mënjanë Dianën dhe vrapoi më tutje.

"Të lumtë, moj shpirte!" - tha me vete Vronski.

Vetëm tani po e ndiente veten zot të vetes dhe të pelës, e përmbajti pak me synimin ta kapërcente ledhin e madh fill pas Mahotinit; në intervalin pa pengesa bëri mendje t'ia kalonte. Ledhi i madh ndodhej para tribunës së carit; të gjithë ia kishin ngulur sytë atij dhe Mahotinit, ndërsa Vronski asgjë tjetër nuk shihte, përveç veshëve dhe qafës së pelës, shihte edhe tokën që largohej me vërtik në të kundërtën, por dhe këmbët e bardha të Gladiatorit që lëviznin në një ritmikë të përcaktuar. Gladiatori u ngrit pa përplasur patkonjtë, tundi bishtin e shkurtër dhe u zhduk nga sytë e Vronskit.

- Bravo! - thirri dikush.

Atë çast i dolën përpara dërrasat e pengesës. Pa i ndryshuar lëvizjet, pela u ngrit në ajër, dërrasat u zhdukën dhe vetëm nga prapa u dëgjua një trokitje. Pela e nxehur që kishte përpara Gladiatorin, qe ngritur pak para kohe dhe i qe përplasur te dërrasa thundra e pasme. Kjo s'i shkaktoi dëm, e ruajti shpejtësinë dhe, kur ndjeu shukën e baltës t'i përplasej në fytyrë, Vronski u sigurua që e kishte ruajtur largësinë nga Gladiatori. Kur u bind që tani ishte pikërisht çasti që Gladiatori të kalohej, Fru-Fruja, që ia kishte kuptuar mendimin, u vërsul dhe zuri t'i afrohej Mahotinit nga ana e litarit si më e përshtatshmja; po Vronski mendoi si më të përshtatshme anën e jashtme. Fru-Fruja ndërroi këmbë dhe u sul andej; supi i saj, i nxirë nga djersa u barazua me vithet e Gladiatorit, vrapuan një copë herë pranë e pranë, por përpara pengesës së re, Vronski e shpejtoi pelën dhe ia kaloi; pa vetëm një grimë fytyrën e përbaltur të Mahotinit, iu duk sikur ky vuri buzën në gaz.

Dy pengesat e tjera, hendekun dhe ledhin, Fru- Fruja i kapërceu me lehtësi, por Vronski dëgjoi t'i afrohej gulçima e Gladiatorit; e la të lirë



pelën dhe iu bë zemra mal kur pa që e rriti shpejtësinë pa u sforcuar. Ishte ai që po e kryesonte vrapimin, kjo kishte qënë dhe porosia e Kordit, iu forcua bindja që do e fitonte garën. Gëzimi i ngadhnjimit të pritshëm, falënderimi dhe dhembsuria për Fru-Frunë sa vinin e shtoheshin. Donte të kthente kokën pas, por s'ia mbante, përpiqej ta ruante gjakftohtësinë, të mos e nxiste pelën. Kishte mbetur dhe një pengesë, ajo më e vështira; po ta kapërcente i pari, e kishte të siguruar vendin e parë. Po i afrohej banketës irlandeze, po e shihte si ai si pela dhe që të dy seç patën një dyshim; ngurimin e saj e pikasi nga lëvizja e veshëve dhe ngriti kamxhikun, sakaq u bind që dyshimi s'kishte arsye: pela e dinte ç'duhej bërë. Shpejtoi hapat, mori vrull siç duhej, u shkëput me lehtësi nga toka dhe u hodh, duke ia lënë veten forcës së inercisë, që e çoi shumë larg hendekut të padukshëm, me po atë ritëm, pa u sforcuar, Fru-Fruja e vazhdoi vrapimin.

- Bravo, Vronski! - dëgjoi përshëndetjen e disave që qëndronin në këmbë te pengesa. E dinte, ishin shokët e regjimentit; njohu edhe zërin e Jashvinit, por për të parë s'e pa.

"Oh! Bukuroshja ime!" - tha me vete për Fru-Frunë, duke mbajtur vesh ç'bëhej pas tij. "E kapërceu!" - tha me vete, kur dëgjoi trokëllimën e thundrave të Gladiatorit. Kishte mbetur edhe një hendek me ujë. Vronski s'po ia vinte veshin, po bënte çmos për ta lënë sa më prapa Gladiatorin; i lëvizte frerët rrotullimthi, pela e ngrinte dhe e ulte kokën sipas ritmit të çapave; e ndiente që po vinte në punë të gjitha forcat e mbetura. Hendekun ajo e kapërceu pa e ndier fare, fluturoi si zog, por këtë çast Vronski, që s'kishte mundur t'i ndiqte lëvizjet e pelës, e kuptoi me lemeri që kishte bërë ai vetë një lëvizje të gabuar, të pafalshme, ishte ulur rëndë në shalë. E pa që ndodhi diçka e tmerrshme, u lebetit kur pa që i kaluan pranë njëra pas tjetrës këmbët e bardha të Gladiatorit. Çiku tokën me njërën këmbë dhe pela u anua andej; e çliroi këmbën, pela u rrëzua në ije; duke bërë përpjekje të kota për t'u ngritur nga toka, përpëlitej te këmbët e tij si zog i plagosur për vdekje. Lëvizja e gabuar e Vronskit i kishte thyer shtyllën kurrizore. Këtë e mësoi më vonë. Tani shihte një gjë: Mahotini po largohej me shpejtësi, kurse ai e shihte i fandaksur; te këmbët i dergjej Fru-Fruja; kishte kthyer kokën nga ai dhe e vështronte me sytë e bukur. Sforcimet e përsëritura nuk dhanë kurrfarë rezultati. Krejt i shprishur në fytyrë, i zverdhur, me nofullën e poshtme që i dridhej e qëlloi me çizme në bark dhe e tërhoqi me sa fuqi kishte nga freri, kurse pela nuk lëvizi më, vetëm e shihte të zotin me ata sy, që dukeshin sikur flisnin.

- Ah! Ah! - ulëriu Vronski, duke vënë duart në kokë. - Ah, ç'bëra! - vazhdoi. - E humba garën! Faj i pafalshëm! Dhe pelën e gjorë e mora më qafë! Ah! Ah! Ç'bëra!

Erdhën me vrap mjeku, ndihmësmjeku, oficerë të regjimentit. Për fatin e tij të keq, e ndiente që ishte shëndoshë e mirë. Pelën vendosën ta vrisnin. Vronski as fliste e as përgjigjej, u kthеu kurrizin dhe, pa e ngritur as kapelen që i kishte rënë në tokë, u largua nga hipodromi pa e ditur as vetë se për ku. Ishte më fatkeqi i botës. Ishte hera e parë që e shihte veten në një të tillë gjendje dhe fajtori ishte ai vetë.

Jashvini e ndoqi pas me kapelen në dorë, e arriti, e shoqëroi për në shtëpi dhe pas një gjysmë ore Vronski e mblodhi veten. Veç, kujtimi i këtij vrapimi i mbeti i pashlyeshëm, si gur plumbi i rëndoi në zemër.

## XXVI

Në dukje marrëdhëniet bashkëshortore ndërmjet Aleksei Aleksandroviit dhe Ana Arkadievnës ishin si më parë, me një ndryshim të vetëm: ai ishte më i zënë me punë. Si dhe në vitet e shkuara, në fillim të pranverës ai u nis për në llixha jashtë shtetit, për të përtërirë ndopak forcat pas punës kapitëse gjatë dimrit, u kthye në korrik; e shoqja shkoi për të banuar në vilë, ai qëndroi në Peterburg.

Që nga ajo natë, kur u kthyen nga darka te princesha Tverskaja, nuk kishin biseduar më në atë temë, s'i kishte bërë skena xhelozie, ndërsa toni tallës dhe shpotitës ishte sa më s'bëhej i përshtatshëm në kushtet e krijuara. Ftohtësia në marrëdhëniet me të qe shtuar. Asgjë më tepër. "Nuk pranove të shpjegoheshe, - sikur donte t'i thoshte, - më qafë paç veten. Do më kërkosh të flasim, jam unë ai që s'do pranoj. Më keq për ty!" Ndërsa në çaste indinjate mërmërinte: "Zgjodhe heshtjen? Do digjesh!"

Ky zyrtar mendjehollë dhe finok në punët e shtetit, s'e kuptonte çmendurinë e një qëndrimi të tillë ndaj së shoqes. Dhe s'e kuptonte, sepse ishte e tmerrshme ta kuptonte gjendjen e vërtetë, në të cilën ndodhej, e kishte mbyllur me çelës sirtarin, ku qenë fshehur ndjenjat për familjen, domethënë, për të shoqen dhe për të birin. Prind i djegur siç ishte, në këtë funddimri u bë akull i ftohtë. E thërriste "Djalosh!" të birin.

Pandehte e fliste që po e mbysnin punët, por s'i thoshte vetes që ato ishte ai që i sajonte; dhe e bënte për të mos e hapur sirtarin, ku ishin



kyçur ndjenjat për të shoqen dhe për familjen; dhe sa më gjatë që qëndronin aty të fshehura, aq më shungulluese bëheshin. Sikur të kishte ndokush të drejtë ta pyeste ç'mendim kishte për sjelljen e së shoqes, s'do i përgjigjej dot ky burrë i urtë dhe i përkorë; vetëm do bëhej bishë nga zemërimi që e pyeste. Ndaj dhe ia shihnin të ngulitur në fytyrë shprehjen e krenarisë dhe të rreptësisë, sa herë që e pyesnin për shëndetin e të shoqes. Nuk donte të mendonte për ndjenjat dhe për sjelljen e së shoqes dhe vërtet nuk mendonte.

Kontesha Lidia Ivanovna e kalonte verën te Kareninët në vilën e Peterhofit, por këtë verë nuk shkoi dhe i la të kuptonte Kareninit që s'e shihte me sy të mirë këtë afrim të së shoqes me Betsin dhe me Vronskin. Ky ia preu rreptë me fjalët se askush nuk kishte të drejtë të dyshonte për sjelljen e së shoqes. Që atëherë bëri çmos të mos takohej me konteshën. Që në rrethet e aristokracisë pëshpëritej e çuçuritej për të shoqen dhe që e shoqja zgjodhi Carskoje Sellon, ku ishte dhe Betsi, si vendin e pushimit, fare pranë regjimentit të Vronskit, për këto dhe për shumë të tjera si këto ai nuk ia lejonte vetes të mendonte dhe nuk mendonte, por në thellësi të shpirtit, pa kurrfarë provash e dyshimesh, e dinte saktë që ishte bashkëshort i mashtruar dhe kjo e bënte të vuante tmerrësisht.

Kur i rastiste të dëgjonte për raste si ky, arsyetonte thjesht: "Pse, a mund të lejohet kjo? E si s'i japin fund kësaj gjendjeje të shëmtuar!" Tani që i ra atij vetë në kokë ky hall i madh, jo vetëm s'po mendonte si t'i jepte fund kësaj gjendjeje, por as që donte ta pranonte, sepse ishte tejet e panatyrshme dhe e përbindshme.

Pasi qe kthyer nga jashtë shtetit, Aleksei Aleksandroviçi erdhi vetëm dy herë në vilën e Peterhofit. Herën e parë hëngri drekën, kurse herën e dytë kaloi mbrëmjen me miqtë, nuk fjeti asnjë natë, siç bënte shpesh vitet e shkuara.

Ditën e vrapimeve me kuaj kishte qenë i zënë me punë deri në grykë, por, kur bëri orarin e veprimeve të ditës, parashikoi të shkonte te e shoqja pasdreke, do ta shoqëronte në hipodrom, ku do të mblidhej paria dhe duhej të ishte edhe ai. Te e shoqja do shkonte se kishte vendosur t'i bënte një vizitë në javë, siç e kërkonin rregullat e mirësjelljes. Ishte data pesëmbëdhjetë, kur, sipas rregullit të përcaktuar nga ai vetë, i jepte të hollat e nevojshme për shpenzimet. Besnik i zakonit të kahershëm për t'i bërë zap mendimet, si me çelës i kaloi në çështje të tjera.

Tërë atë mëngjes Aleksei Aleksandroviçi ishte i mbytur në punë: kontesha Lidia Ivanovna i kishte dërguar broshurën e një udhëtari të shquar, që kishte qenë në Kinë dhe tani ndodhej në Peterburg; i çoi edhe

një letër me lutjen ta pranonte udhëtarin interesant dhe të dobishëm. U detyrua ta lexonte edhe në mëngjes. Priti disa nevojtarë, dëgjoi raportimet, nënshkroi emërimet dhe shkarkimet nga detyra, ndarjen e shpërblimeve, të pensioneve, të rrogave, pa korrespondencën. Bëri edhe disa punë vetjake: një vizitë mjeku dhe një takim me administratorin. Ky i raportoi për gjendjen aspak të mirë të punëve, shpenzimet ishin më të mëdha se të ardhurat. Mjeku i ardhur me porosi të Lidia Ivanovnës i bëri vizitë të imët, u ndal veçanërisht në kontrollin e mëlçisë. Fjalëve të Lidia Ivanovnës drejtuar mjekut. "Bëjeni këtë për mua", - ky u qe përgjigjur: "Do ta bëj për Rusinë, konteshë!". "Është njeri me vlera të paçmueshme", - i vuri kapak bisedës kontesha. Mjeku e gjeti shqetësuese gjendjen shëndetësore të Aleksei Aleksandroviçit. Mëlçinë e kishte të zmadhuar, trupi s'i ushqehej si duhej, ujërat e llixhave s'i kishin bërë mirë. I rekomandoi lëvizje dhe ushtrime fizike, sa më pak lodhje mendore, asnjë mërzitje, që për Aleksei Aleksandroviçin ishte po aq e pamundur, sa dhe të mos merrte frymë. I mbeti shija bezdisëse e diçkaje të pandreqshme.

Të njohurit të vet, Sludinit, që ishte shefi i kabinetit të Aleksei Aleksandroviçit, mjeku i tha:

- Po s'e tendose fort një tel, s'e këput dot; provoni ta tërhiqni, pastaj shtrëngojeni fort me gisht, do këputet. Duke punuar shumë, e ka tendosur veten, shtypja anësore nuk mungon dhe është goxha e fortë. Po në vrapime do vini? - shtoi.

Me t'u larguar mjeku, urdhëroi të sillnin udhëtarin e shquar, e la gojëhapur këtë personalitet me gjerësinë dhe thellësinë e njohjes së çështjeve.

I raportuan për vizitën e një oborrtari të shquar të një guverne, e priti në bashkëbisedim. Bëri edhe disa punë të çastit. Hëngri drekë në orën pesë bashkë me shefin e kabinetit dhe e ftoi të shkonin bashkë në vilë e pastaj në vrapime. Pa e kuptuar as vetë, Aleksei Aleksandroviçi kërkonte rast që të takohej me të shoqen në praninë e një të treti.

## XXVII

Ana ishte në dhomën e saj përpara pasqyrës dhe me ndihmën e Anushkës po rregullonte fjongon e fundit të fustanit, kur dëgjoi zhurmë rrotash nëpër guriçkat para portës së vilës. "Të jetë Betsi? Po për të është ende shpejt", - dhe nga dritarja pa të dilte nga pajtoni kapelja e



zezë dhe veshët e Aleksei Aleksandroviçit, që i njihte aq mirë. "Tamam kur s'duhej erdhi! Mos do flejë këtu sonte?" - tha me vete. I shkuan mornica, kur e mendoi, po e mbyste angështia dhe lebetia, u derdh poshtë shkallëve me fytyrë të çelur, që i shndriste nga gëzimi, duke e ndier edhe njëherë sa shumë e zonja ishte të mashtronte; e la veten tërësisht në pushtetin e gënjeshtrës dhe zuri të flasë pa e ditur as vetë çfarë.

- Oh! Ç'mirësi e padëgjuar! - i tha të shoqit me një buzagaz të çlirët, të shpenguar, siç flasim me shumë të afërmit, dhe i dha dorën; pastaj u përshëndet me Sludinin. - Besoj se do flesh këtu? - Ishte pyetja e parë që i diktoi instikti i mashtrimit. - Nisemi të gjithë bashkë. Sa keq që i kam dhënë fjalën Betsit. E pres të vijë.

Aleksei Aleksandroviçi u thartua kur dëgjoi emrin e Betsit.

- S'kam pse i ndaj të pandashmit, - ia ktheu me mënyrën e vet shpotitëse dhe tallëse. - Do shkojmë me Mihail Vasilieviçin. Më kanë këshilluar dhe mjekët të vete. Do e bëj më këmbë një copë rrugë dhe do më duket se jam në llixha.

- S'kemi ngut, - i tha Ana. - Doni çaj?

I ra ziles.

- Na sillni çaj dhe i thoni Seriozhës që ka ardhur Aleksei Aleksandroviçi. Po me shëndet si je? Mihail Vasilieviç, s'më keni ardhur ndonjëherë, pa shihni sa të bukur e kam tarracën.

Fliste thjesht dhe natyrshëm, por shumë dhe shpejt. E ndiente dhe vetë, aq më tepër që në shikimin hetues të Mihail Vasilieviçit vuri re shenja dyshimi.

Ky doli në tarracë.

Ajo u ul pranë të shoqit.

- Nuk më dukesh mirë, - i tha.

- Po. Sot mjeku më hoqi një orë të çmuar të kohës së punës. E kuptova që e kishte dërguar ndonjëri nga miqtë; aq i shtrenjtë qenka ky shëndeti im...

- E ç'të tha?

I fliste me zë gazmor, të nxitimtë, ndërkohë që sytë i shkrepëtinin në një mënyrë të veçantë, por i shoqi s'pa në tërë këtë asgjë të veçantë. E dëgjonte dhe atë që i thoshte e kuptonte ashtu si ia thoshte. I përgjigjej thjesht, ndonëse me atë mënyrën e vet ironizuese. Asgjë të veçantë nuk dukej që kishte, por më pas, sa herë që e kujtonte, e përvëlonte turpi dhe e mundonte dhimbja.

Hyri Seriozha me guvernanten. Po t'ia kishte lejuar vetes të vrojtonte vëmendshëm sjelljen e të birit, Aleksei Aleksandroviçit do i binte në sy

shikimi i tij i druajtur dhe i hutuar, kur e kaloi nga i ati për te e ëma. Por ai asgjë nuk donte të shihte dhe nuk pa.

- Ah, more djalë! Sa qenke rritur! Për besë, po bëhesh burrë! Tungjatjeta, djalosh.

I zgjati dorën Seriozhës së trembur.

Seriozha edhe më parë i qëndronte ftohtë të atit, tani, pasi i kërceu në kokë ta përcaktonte në ishte mik apo armik Vronski, dukej krejt i tjetërsuar. E pa të ëmën si t'i kërkonte ta merrte në mbrojtje. Vetëm me të ëmën e ndiente mirë veten. I ati bisedonte me guvernanten dhe ia kishte hedhur dorën në sup të birit, ky po e ndiente aq keq veten, sa nga çasti në çast mund të shkrehej në vaj. Ana këtë e pikasi. U çua, e çliroi nga krahu i të shoqit, e puthi, e nxori në tarracë dhe u kthye menjëherë.

- Duhet të nisemi, - tha. - Po Betsi pse s'po vjen!...

- Po, - tha i shoqi, vuri duart prapa dhe zuri të kërciste gishtat. - Erdha edhe për të sjellë paratë, se s'ngopet tjetri me lugë bosh... Të duhen, besoj.

- Jo, s'më duhen... po, më duhen, - tha Ana pa e parë në sy e skuqur flakë deri në rrëzë të flokëve. - Besoj, do kthehesh këtu pas vrapimeve?

- Posi! - iu përgjigj ai. - Ja dhe ylli i Peterhofit, princesha Tverskaja! - Në dritare kishte parë pajtonin anglez me karroceri të vogël, por shumë të lartë. - Ç'hijeshi! Ç'bukuri! Ikim, atëherë!

Princesha Tverskaja nuk zbriti nga pajtoni.

- Ika, lamtumirë! - tha Ana dhe, pasi puthi të birin, iu afrua të shoqit dhe i zgjati dorën. - Sa mirë bëre që erdhe!

Aleksei Aleksandroviçi i puthi dorën.

- Mirupafshim. Do vish të pish çaj? Shumë mirë! - i tha dhe doli e përndritur dhe e hareshme, por, me t'iu larguar ai nga sytë, ndjeu në dorën e saj, siç ndiejmë vendin e djegur, përcëllimin nga e cikura e buzëve dhe u rrëqeth me pështirosje.

## XXVIII

Ana me Betsin kishin zënë vend në tribunën qendrore, për ajkën e aristokracisë, kur Ana e pa përsëlargu të shoqin.

Dy njerëz, i shoqi dhe dashnori, ishin për të dy qendra jete, edhe pa u ndihmuar nga asnjë lloj ndjesie, e dinte që i kishte pranë. E pa të shoqin si iu afrua tribunës herë duke iu përgjigjur përshëndetjeve, si të bënte favore, herë duke i matur mirë përuljet, në vartësi të personit, të



cilit i adresoheshin: i përshëndeste i shpenguar, i çlirtë të barabartët në detyrë, qëndronte në pritje të shikimit të të gjithpushtetshmëve të kësaj bote, pasi e kishte hequr kapelen e madhe, të rrumbullakët, që ia ngjishte majat e veshëve. Ana ia njihte marifetet, i vinte për të vjellë kur e shihte. "Vetëm sqimë dhe ambicie, vetëm dëshirë për të ngjitur shkallët e karrierës ka në shpirtin e tij, - pati menduar jo një herë. - Sa për të tjerat: mendimet e lartësuara, zelli për kulturë, feja, s'janë veçse mjete për arritjen e qëllimit". Kur e pa të vështronte nga tribuna, vuri re që e kaloi edhe mbi të shikimin, por s'e njohu dot në atë det tyli, fjongosh, pendësh, ombrellash dhe lulesh, Ana enkas qëndroi e tulatur.

- Aleksei Aleksandroviç! - e thirri princesha Betsi. - S'po e gjeni dot gruan? Ja ku është!

Buzëqeshi ftohtë, siç e kishte zakon.

- Ka aq shumë luks e shkëlqim, sa të prishet mendja, - tha dhe iu afrua. I buzëqeshi të shoqes, siç duhet ta bëjë këtë bashkëshorti kur e takon pas ndarjes së shkurtër, u përshëndet me princeshën dhe me të njohurit e tjerë. Aty pranë ishte një gjeneral-adjutant, burrë i urtë dhe i mençur, që e respektonte shumë. Me të hyri në bisedë. Ndërmjet vrapimeve pati pushime, kuvenduan mbarë e prapë. Gjenerali ishte kundër vrapimeve me kuaj, Aleksei Aleksandroviçi i mbronte me zjarr. Anës nuk i shpëtonte gjë, por fjalët e të shoqit i dukeshin false, ia vrisnin keq veshin.

Kur filloi vrapimi me pengesa, Ana u përkul përpara, ndiqte çdo lëvizje të Vronskit dhe dëgjonte zërin e pështirë të të shoqit. E mundonte frika për Vronskin, por edhe më shumë e mundonte piskama krupndjellëse e zërit të të shoqit, me ato intonacione, që ia njihte aq mirë.

"Jam e keqe! Kam marrë fund! - tha me vete. - Veç, të gënjej nuk dua, kurse për të (për të shoqin) gënjeshtra është ushqim. I di të gjitha, i sheh të gjitha. Po ç'ndien vallë, derisa është në gjendje të flasë me një gjakftohtësi të tillë? Të më vriste mua, të vriste Vronskin, do ta respektoja. Por jo, i duhet vetëm gënjeshtra dhe ruajtja e mirësjelljes," - thoshte me vete Ana pa e ditur as vetë ç'kërkonte nga i shoqi, si do të dëshironte ta shihte. Ajo as këtë s'e kuptonte, që kjo dëshirë e posaçme e të shoqit për të folur e për të folur, që po ia ngrinte aq fort nervat, s'qe tjetër veç shprehje e alarmit dhe ankthit që ia kishin pllakosur shpirtin. Ashtu si foshnja kur vritet, hidhet e përdridhet për të shuar dhimbjen, edhe Aleksei Aleksandroviçi kishte nevojë për lëvizje mendore, për të tulatur mendimet rreth të shoqes. Siç është i natyrshëm kërcimi i fëmijës, po aq ishte i natyrshëm edhe të folurit e stërholluar dhe plot me kalambure.

Po thoshte:

- Rreziku në vrapimet me kuaj është kusht. Nëse Anglia mburret në histori për veprime të shkëlqyera kavalerie, kjo vjen ngaqë ka ditur ta zhvillojë si duhet fuqinë njerëzore dhe të kuajve. Sporti s'është pa gjë, por ne, si ngahera, shohim vetëm dukjen e jashtme, rrezikun.

- Thonë që një oficer ka thyer dy brinjë, - ndërhyri princesha Tverskaja.

Aleksei Aleksandroviçi qeshi kithët dhe zbuloi paksa dhëmbët.

- Që ndodhin aksidente, s'do nxjerrë përfundimi që s'duhen, - iu përgjigj dhe u kthye nga gjenerali. - Në vrapime marrin pjesë ushtarakët, çdo profesion ka risqet e veta. Është detyrë përparësore e çdo ushtaraku. Sportet e neveritshme të mundjes me grushta dhe të toreadorëve spanjollë janë atavizma barbarie, kurse sporti i specializuar është shenjë përparimi.

- Herë tjetër s'kam për të ardhur; më tronditka tej mase, - tha princesha Betsi. - Ti si thua, Ana?

- Të trondit po s'ia heq dot sytë, - tha një zonjë aty pranë. - Të kisha qenë romake, s'do i lija pa i parë të gjitha lojrat.

Ana s'foli. Dylbinë ia kishte drejtuar vendit, ku përgatitej nisja.

Në këtë kohë, iu afrua një gjeneral tjetër; Aleksei Aleksandroviçi e preu në mes fjalën, u çua me ngut, por me dinjitet dhe iu përkul.

- Po ju s'do vraponi? - e pyeti ky me të qeshur.

- Ky vrapimi im është më i vështirë, - ia ktheu tërë respekt Aleksei Aleksandroviçi.

Ndonëse përgjigjja s'përmbante ndonjë kuptim, ushtaraku i dha fytyrës pamjen e të kënaqurit nga përgjigjja e mençur, si të donte të thoshte që e kupton *la pointe de la sauce* [1]

- E kuptoj, - vijoi Aleksei Aleksandroviçi, - dashuria për shfaqje si këto është dëshmi e zhvillimit të ulët... por...

- Princeshë, vëmë bast! - u dëgjua që poshtë zëri i Stepan Arkadiçit drejtuar Betsit. - Ju për kë?

- Unë dhe Ana jemi për princ Kuzovlevin, - iu përgjigj Betsi.

- Unë vë bast për Vronskin. Një palë doreza.

- Mirë.

- Bukur, apo jo?

Kur folën pranë tij, Aleksei Aleksandroviçi heshti, por sakaq nisi përsëri.

- E pranoj, por lojrat burrërore...

U nisën vrapuesit, u prenë bisedat, u ngritën në këmbë dhe shihnin

1) *shakanë e hollë dhe me kripë (fr.)*



në drejtim të lumit. Aleksei Aleksandroviçi nuk ishte qejfli vrapimesh, parapëlqente të sodiste me sytë e lodhur shikuesit. Vështrimin e ndali te Ana. Qe e zbehtë dhe e murrëtyer, shihte vetëm në një pikë; në njërën dorë shtrëngonte fort erashkën, dukej sikur nuk dihaste. Pastaj ia largoi shpejt e shpejt sytë dhe pa fytyrat e të tjerëve. "Edhe kjo zonja e emocionuar qenka, është diçka e natyrshme", - tha me vete. Krejt padashje pa përsëri atë, në fytyrë i lexoi me lemeri atë, që nuk donte kurrsesi ta besonte. Të gjithë u tronditën kur ndodhi rrëzimi i parë, por në fytyrën e zbehtë dhe ngazëllimtare të Anës Aleksei Aleksandroviçi pa që ai, të cilit e shoqja s'po ia shqiste sytë, nuk kishte rënë; kur Mahotini dhe Vronski kapërcyen ledhin e madh, kur ra i vdekur oficeri pas tyre, Ana as këtë s'e vuri re. Aleksei Aleksandroviçi pa që Ana mezi e kuptoi për se bëhej fjalë. Ishte e rrëmbyer kokë e këmbë nga vrapimi i Vronskit. Ana e ndjeu shikimin e syve të ftohtë të të shoqit. E largoi një hop dylbinë nga sytë, e pa në mënyrë pyetëse, përsëri vazhdoi të vetën. "Aq më bën!" - sikur i tha dhe s'e ktheu më kokën as dhe një herë nga ai.

Vrapimet s'patën sukses, nga shtatëmbëdhjetë pjesëmarrës u rrëzuan dhe u dëmtuan mbi gjysma. Të gjithë dukeshin të tronditur, aq më tepër që dhe perandori nuk kishte mbetur i kënaqur.

## XXIX

Gojë më gojë qarkulloi një frazë e thënë nga dikush: "Mungon vetëm cirku me luanë!" Emocionet qenë të ngritura, ndaj kur ra Vronski dhe klithi Ana, askush nuk u habit, por fill pas kësaj në fytyrën e saj ndodhi një ndryshim i madh që s'qe aspak gjë e mirë. E humbi mendjen, s'po gjente vend ku të futej: donte të ngrihej e të largohej. I tha Betsit:

- Ikim! Ikim!

Po kjo s'ia vuri veshin. Po bisedonte me gjeneralin.

Aleksei Aleksandroviçi iu afrua dhe i zgjati krahun me respekt.

- Ikim, në dëshirofshi? - i tha frëngjisht, por Ana po mbante vesh ç'thoshte gjenerali dhe s'e vuri re të shoqin.

- Thonë që ka thyer këmbën, - tregoi gjenerali. - Kupa u derdh.

Ana ngriti dylbinë dhe pa aty ku kishte rënë Vronski, por ishte larg dhe qenë grumbulluar shumë njerëz, asgjë nuk dukej. Po bëhej gati të ikte, kur ia behu një oficer hipur në një kalë dhe i raportoi perandorit. Ana u bë vesh.

- Stiva! Stiva! - i thirri të vëllait.

Ky s'e dëgjoi. Deshi përsëri të ikte.

- Edhe një herë po jua ofroj krahun, në dëshironi të largoheni, - i tha Aleksei Aleksandroviçi, duke ia cikur lehtë dorën.

Ajo i ktheu krahët me neveri dhe iu përgjigj pa e parë drejt në sy:

- Jo! Më lini të qetë, do rri këtu.

Pa të afrohej një oficer kaluar, Betsi i tundi shaminë. Oficeri tha se kalorësi nuk pësoi asnjë dëmtim, por kali theu shtyllën kurrizore. Ana u lëshua në vendin e saj dhe mbuloi fytyrën me erashkë. E pa që i shoqi e vuri re, por s'ishte në forcat e saj t'i përmbante dënesat, këto ia shungulluan kurmin. Aleksei Aleksandroviçi e fshehu me trupin e tij, që të mos e shihnin, priti sa ta mblidhte veten.

- Ju jap krahun për të tretën herë, - i tha. Ana e pa dhe s'po dinte ç'përgjigje t'i jepte. I erdhi në ndihmë princesha Betsi.

- Jo, Aleksei Aleksandroviç. Unë e solla këtu, unë do e kthej në shtëpi.

- Më falni, princeshë, - i tha me buzagaz mirësjelljeje, por duke e shpuar me shikimin e vrenjtur. - Po vë re që Ana s'ndihet mirë, do të desha të kthehej me mua.

Ana pa e hutuar përreth, u çua e nënshtruar dhe i shkoi dorën krahut të burrit.

- Do çoj njeri të marrë vesh ç'ndodhi dhe do të të vë në dijeni, - i belbëzoi Betsi.

Duke dalë, si të mos kishte ndodhur gjë, Aleksei Aleksandoviçi bisedonte me të njohurit. Ana duhej të përshëndetej dhe t'u fliste, por ishte krejt e shokuar dhe e ndiqte pas të shoqin si në ëndërr.

"Mos u vra? A do vijë? A do ta shoh sonte?"- mendonte.

U ul në pajton pa nxjerrë asnjë fjalë. Edhe pas tërë kësaj që pa, i shoqi s'donte ta pranonte atë që ishte tanimë realitet.

Vazhdonte të ndihej i shqetësuar vetëm nga mosrespektimi i disa normave të mirësjelljes në shoqërinë e lartë dhe e ndiente për detyrë t'ia vinte në dukje. Po bëhej gati t'i fliste, por nga goja i doli diçka tjetër.

- Ja që na pëlqejnë të gjithëve ca spektakle të egër si ky i sotmi, - i tha. - Kam vënë re...

- Ç'farë? S'po ju kuptoj, - i foli Ana me përbuzje.

U fye dhe ia tha copë atë që deshi t'i thoshte.

- Duhet t'u them... - filloi.

"Ja dhe shpjegimi", - tha me vete Ana dhe u struk në ndenjëse.

- Duhet t'ju them, që nuk u sollët si duhet, - i tha frëngjisht.

- E ç'paskam bërë të pahijshme? - e pyeti me zë të lartë, duke e



kthyer vrulltas kokën dhe duke e parë drejt në sy, veç, jo me atë shprehjen e ngazëllimit të përkorë, lodrues, prapa të cilit diç fshihej, siç bëri herën e shkuar, por me shprehjen e vendosmërisë së patundur, prapa së cilës fshihte me mundim frikën që e kishte pushtuar.

- Kujdes! - i tha ai, duke i treguar me kokë dritaren e hapur prapa kurrizit të karrocierit.

U çua dhe ngriti xhamin.

- E ç'gjetët tek unë të pahijshme? - përsëriti.

- Ankthin, dëshpërimin e thellë, që s'mundët dot t'i përmbanit, kur u rrëzua njëri nga kalorësit.

Priti ç'përgjigje do i jepte, por Ana s'u ndie, rrinte e nemitur me shikimin e tretur në boshllëk.

-Ju jam lutur të silleni në mënyrë të atillë, që gjuhët e liga të mos kenë ç'të thonë. Shkoi ajo kohë, kur ju flisja për ndjenjat tona, tani ju lutem të ruhet dukja e jashtme e marrëdhënieve tona. Nuk u sollët si duhet, do të dëshiroja që kjo të mos përsëritej më kurrë.

Ana nuk e kishte dëgjuar gjysmën e asaj që i kishte thënë: kishte frikë prej tij, mendja i rrinte te Vronski. Kur i shoqi mbaroi, Ana shtrembëroi me shpoti buzët, por s'dinte ç't'i përgjigjej, fundin e fjalëve s'e kishte dëgjuar. Frika e saj i kaloi atij. Buzagazin ironik e kuptoi për hesap të vet. "I qeshet me dyshimet e mia. Do më thotë që dyshimet s'kanë kurrfarë baze, se tërë kjo është vetëm qesharake", - tha me vete. Këtë përgjigje, që dyshimet e tij janë qesharake, e dëshironte më fort se çdo gjë tjetër në këto çaste. E tmerronte ajo që dinte, ishte gati t'i besonte çdo fjale përgënjeshtrimi nga ana e saj. Po shprehja e fytyrës prej mjeraneje të frikësuar dhe të pikëlluar nuk po i jepte as shpresën e mashtrimit.

- Ndoshta gabohem, - i tha. - Në u gabofsha, të lutem të më falësh.

- Jo, nuk gaboheni, - i foli ngadalë, si në jerm - Nuk gaboheni. Isha. S'kisha si të mos isha në kulmin e dëshpërimit. Po ju dëgjoj ju dhe po mendoj për atë. E dua dhe jam e dashura e tij; s'ju duroj dot, kam frikë nga ju, ju urrej... Bëni me mua ç'të doni.

U mblodh shuk në qoshen e pajtonit, u shkreh në vaj, duke mbuluar fytyrën me pëllëmbë. Aleksei Aleksandroviçi s'bëri asnjë lëvizje, deri drejtimin e syve s'e ndryshoi. Fytyra i mori atë hije madhështie dhe atë ngrirje si nga vdekja, që nuk i ndryshoi derisa mbërritën në vilë. Kur pajtoni ndali, e pa pa e ndryshuar këtë shprehje dhe i tha:

- Ju kërkoj respektimin në dukje të rregullave të mirësjelljes për aq kohë, - zëri iu drodh, - sa të marr masat që ma ruajnë të pacënuar

nderin. Do ju vë unë vetë në dijeni.

Zbriti vetë i pari dhe e zbriti edhe atë. Në sy të shërbëtorëve ia shtrëngoi heshturazi dorën, u ul në pajton dhe u nis për në Peterburg.

Fill pas largimit të Kareninit, erdhi një letër nga princesha Betsi. "Çova njeri të merrte vesh gjendjen shëndetësore të Alekseit, me dorën e tij më shkruan që është shëndoshë e mirë, por në kulmin e dëshpërimit".

"Pra, do të vijë! - tha me vete Ana. - Bëra mirë që ia thashë të gjitha". Pa orën. Duhej të priste edhe tri orë, hollësitë e takimit të fundit ia ndezën gjakun. "O Zot! Sa ditë që është! Të kall datën, por dua t'ia shoh fytyrën, më pëlqen kjo dritë fantastike... Bashkëshorti! Ah, po... Lavdi të madhit Zot, që tani çdo gjë mori fund mes nesh".

## XXX

Edhe në llixhat e vogla gjermane, ku erdhën Sherbackët, u formua një shoqëri e shkallëzuar, që secilit anëtar i përcakton vendin që i takon. Si marrin formë kristalore piklat e ujit në ngricë edhe çdo fytyrë e re që vinte në llixha merrte formën e duhur dhe zinte vendin e vet.

*Fürst Sherbacki sammt Gemahlin und Tochter* [1] u përcaktuan në vendin e tyre si për arsye të apartamentit që zunë, ashtu dhe nga miqtë që kishin.

Ishte aty edhe një princeshë e vërtetë gjermane. Princesha nënë donte t'ia paraqiste të bijën dhe kjo u bë ditën tjetër të ardhjes. Kiti, veshur me një fustan veror "shumë të thjeshtë", domethënë, shumë elegant, të blerë në Paris, iu përkul thellë dhe plot hijeshi e vesk, që e bëri gjermanen të shprehet: "Besoj që trëndafilat do çelin shpejt në këtë fytyrë të mirkë". Sherbackët u njohën edhe me familjen e një ledi angleze, me një konteshë gjermane, djali i së cilës ishte plagosur në luftën e fundit, me një dijetar suedez, si dhe me zotin *Canut* me të motrën... Por, si padashur, Sherbackët rrinin më shumë me një zonjë moskovite, që quhej Maria Evgenievna Rtisheva; të bijën Kiti s'e honepste, ngaqë ishte sëmurë nga dashuria. Rrinin edhe me nënkolonelin moskovit, një njeri të mërzitshëm, që Kiti s'po e hiqte dot qafe. Por mërzia më e madhe i vinte ngaqë i ati, princi, shkoi në Karlsbad dhe Kiti mbeti me të ëmën. I pëlqente të merrej me zhbirimin e atyre që s'i njihte; si zemërmirë dhe e çlirët që ishte, parashikonte në të panjohurit anët më të mrekullueshme. Kjo i hante pjesën më të madhe të kohës.

1) Princ Sherbacki me të shoqen dhe të bijën (ang.)



E bëri për vete, sidomos, një vajzë ruse, që kishte ardhur me një zonjë të sëmurë, me zonjën Shtal. Ishte aristokrate, vuante nga dhimbja e këmbëve, vetëm në kohë të mirë dilte me karrocë, që e shtynte kjo. Vajza bujare kujdesej jo vetëm për zonjën Shtal, por edhe për të sëmurë të tjerë, që ia kishin nevojën. Kiti mësoi që nuk ishte gjiri i zonjës, por nuk ishte as kujdestare e paguar. Nga vrojtimet e bëra, Kiti arriti në përfundimin se në këtë vashë zemërmirë kishe ç'të adhuroje; u gëzua shumë, kur vuri re që edhe zonjusha Varenjka (kështu quhej vajza) e mirëpriti afrimin.

Për Varenjkën s'e thoshe dot që ishte në lulen e rinisë, dukej si qenie pa rini; mund t'i jepje njëzet vjeç, por edhe tridhjetë. Tiparet e fytyrës i kishte të rregullta, por vinte ca e vrarë; edhe trupin e kishte si lastar, po më tepër sa duhej të dobët, përmasat e mëdha të kokës për një shtat mesatar s'binin në sy për mirë; meshkujve s'duhej t'u dukej hamgjitëse. Ngjante me një lule petlashumë, por tanimë në vyshkje dhe pa aromë. Ndryshe nga Kiti, i mungonte zjarri i brendshëm, por edhe vetëdija e bukurisë.

Varenjkën e shihje tërë kohën të zënë në punë, të dukej sikur nuk kishte interesa të tjera në jetë. Kiti arriti në përfundimin se në mënyrën e saj të të jetuarit do të gjente shembullin e jetës që po kërkonte me aq mundim: të një jete të qëllimtë, që jetohet me dinjitet, të zhveshur nga zakone të pështira, mondane, kur vajzat paraqiten si mall për t'u shitur dhe presin vetëm bleresin.

Vajzat takoheshin edhe disa herë brenda ditës dhe në çdo takim sytë e Kitit i thoshin: "Kush jeni? Ç'botë keni? E vërtetë është që jeni krijesë e mrekullueshme, ashtu si ju përfytyroj? Por, ruajna Zot, mos mendoni që do ju varem në qafë, do ju bezdis me kërkesën për miqësi. Më mjafton edhe kjo që ju shoh dhe ju dua". "Edhe unë ju dua se jeni shumë e mirë. Do ju desha edhe më shumë, sikur të kisha kohë për këtë", - i përgjigjej shikimi i Varenjkës. Kiti e shihte sa shumë e zënë me punë ishte: o do sillte nga banjot fëmijët e një familjeje ruse, o do sillte batanijen për ndonjë të sëmurë, o do zbaviste ndonjë të sëmurë nevrik, o do shkonte për të bërë ndonjë blerje.

Pak ditë pas Sherbackëve, në llixha u dukën dy fytyra të reja, që ërhoqën vemendjen e të gjithëve. Ishte një burrë stërhell dhe pak i kërrusur, veshur me një pallto të shkurtër të vjetër; kishte dy sy të zinj si të miturakut, por që të kallnin datën; gruaja me fytyrën e vrarë nga lija, dukej e lezetshme, por qe veshur keq dhe pa pikën e shijes. Kiti, me atë zakonin për të zhbiruar jetën e të tjerëve, thuri në kokën e saj një roman

të bukur dhe prekës. Princesha i tha që burri ishte Nikollai Levini, kurse gruaja quhej Maria Nikollajevna; i shpjegoi që ishte njeri shumë i keq dhe romani prekës, sakaq, u shlye nga kujtesa e Kitit. Nikollai Levini, i vëllai i Konstantin Levinit, kjo mjaftonte që vajza t'i hiqte vizë.

I dukej që ata sy të zinj, të mëdhenj, që e ndiqnin Kitin ngado që shkonte, villnin vetëm urrejtje dhe tallje, ndaj përpiqej t'i shmangej takimit me ta.

## XXXI

Atë ditë që shiu kishte filluar që në mëngjes, të sëmurët me ombrella ndër duar u mblodhën në galeri.

Kiti ishte me të ëmën dhe me kolonelin moskovit, që kapardisej me xhaketën e re. Ecnin në njërën anë, për të mos takuar Levinin. Varenjka, veshur me fustan të zi, me kapele të zezë me anë të lëshuara, shoqëronte një franceze të verbër. Kur e pa Kitin, e përshëndeti me përzemërsi.

- Mama, a mund të flas me të? - e pyeti Kiti të ëmën, duke parë që Varenjka iu drejtua burimit. Aty mund ta takonte.

- Në e dashke aq shumë këtë afrim, - iu përgjigj princesha, - prit të pyesim kush është dhe po vete unë e para ta takoj. Ç'paska të veçantë në të? Shoqëruese është. Po të duash, njihem unë me zonjën Shtal, kam njohur të kunatën, - shtoi dhe i dha lart kokës me krenari.

Kiti e dinte, që princesha ndihej e fyer nga ftohtësia e zonjës Shtal, ndaj nuk nguli këmbë.

- Mrekullisht e dashur është! - belbëzoi duke e ndjekur me sy Varenjkën, që po i jepte francezes ujë me gotë. - Shihni me ç'thjeshtësi dhe hijeshi e bën!

- Më zbavisin fort këto *engouement* [1] që tregon! - i tha princesha. - Kthehemi, - shtoi, kur pa Levinin me të shoqen dhe me doktorin gjerman që u dolën përpara. U dëgjuan britma; ishte Levini që bërtiste, edhe doktori gjerman qe i nxehur. I rrethuan sakaq disa shëtitës. Princesha me Kitin e shpejtuan hapin, kurse koloneli çau mespërmes turmën, për të marrë vesh ç'kishte ndodhur. I arriti pas disa minutash.

- Turp, - tha. - Ke frikë t'i takosh rusët jashtë shtetit. Zotëria i gjatë po i ankohej doktorit që s'e kuronte si duhet, i tundi deri bastunin. Turp e faqja e zezë!

- Sa keq! - tha princesha. - Po si u pajtuan?

*1) dufe admirimi (fr.)*



- Shyqyr që u gjend ajo... me kapelen si kërpudhë... Ruse duhet të jetë, - tha koloneli.

- Zonjusha Varenjka? - e pyeti Kiti me zë të gëzuar.

- Po, po. Ajo. Erdhi, i futi krahun zotërisë dhe e largoi.

- E shihni, moj mama? Kurse ju habiteni me "dufet e admirimit" tim!

Të nesërmen, Kiti vuri re që zonjusha Varenjka jepte e merrte me Levinin e me të shoqen njëlloj si me ata që i kishte në kujdestari. Sidomos u afrua me të shoqen, që s'dinte asnjë gjuhë të huaj.

Me këmbënguljen e Kitit, princesha deshi s'deshi i bëri vizitë zonjës Shtal dhe e pyeti për Varenjkën; u bind që afrimi i Kitit s'do i sillte as dëm e as mirë. Iu afrua ajo vetë e para zonjushës Varenjka.

- Më lejoni t'ju paraqitem, - iu drejtua. - Ime bijë lë kokën pas jush. Ju s'më njihni, por jam...

- Kurse unë dy herë më shumë, - ia ktheu Varenjka nxitimthi.

- I bëtë një shërbim të madh dje bashkëatdhetarit tonë!- i tha princesha.

Varenjka u skuq.

- S'më kujtohet. Më duket se s'bëra dje ndonjë gjë.

- Si jo? E shpëtuat Levinin nga telashet.

- Më bëri zë e shoqja dhe unë u përpoqa ta qetësoj. Është shumë i sëmurë dhe ankohet për mjekun. Jam mësuar, di të sillem me të sëmurët.

- Më duket se banoni me teton në Mentonë, me zonjën Shtal. Kam njohur kunatën e saj.

- Nuk e kam teto, ajo më ka rritur, - shpjegoi Varenjka dhe u bë lulëkuqe.

Shpjegimin e bëri me një zë aq të çiltër dhe të sinqertë; princesha e kuptoi arsyen përse i kishte hyrë aq shumë në zemër Kitit.

- Si i ka punët ky Levini? - e pyeti princesha.

- Do niset, - iu përgjigj Varenjka.

Kiti po kthehej nga burimi, kur e pa që e ëma po bisedonte me shoqen e saj të panjohur.

- Ja, Kiti. Deshe të njiheshe me zonjushën.

- Varenjka, - tha ajo me buzën në gaz.- Mua kështu më thërresin të gjithë.

Kiti u skuq nga gëzimi, ia shtrëngoi fort dorën shoqes së re, kurse kjo nuk iu përgjigj shtrëngimit me shtrëngim; veç fytyra i rrezëllinte nga një buzagaz i qetë, ndonëse paksa i hidhur, që zbulonte dhëmbët e mëdhenj, të bukur.

- Mezi e kam pritur këtë njohje, - tha Varenjka.
- Po ju jeni aq e zënë me punë...
- Përkundrazi, s'jam fare e zënë, - iu përgjigj Varenjka, por duhej të largohej: dy vajza të vogla ruse, të bijat e një të sëmuri, po vinin me vrap drejt saj.
- Varenjka! Ju do mamaja! - i thanë.
Varenjka shkoi me to.

XXXII

Ja ç'mësoi princesha për të kaluarën e Varenjkës dhe për marrëdhëniet e saj me zonjën Shtal, po edhe për vetë zonjën Shtal.

Zonja Shtal, për të cilën disa thoshin se ia kishte plasur shpirtin të shoqit, kurse të tjerë, që kishte qenë ai që ia kishte nxirë jetën me lapërdhitë e shthuranikut, ishte shëndetligë dhe e rrëmbyer. Fëmija, që i lindi pas vdekjes së të shoqit, i vdiq; ia fshehën fatkeqësinë, duke e ditur sa shumë e ndjeshme ishte. Prindërit u kujdesën për t'ia zëvendësuar me foshnjën e gjellbërësit të Oborrit. Foshnja ishte Varenjka. Edhe pasi e mori vesh, zonja Shtal e rriti si të bijën, për më tepër që Varenjka mbeti pa prindër. Kishte dhjetë vjet që jetonte jashtë shtetit, s'luante nga dysheku. Bënte jetën e njeriut të Zotit, bënte vetëm të mira. Ç'besim kishte, s'e dinte kush, por kishte lidhje miqësie me personalitetet më të larta të të gjitha kishave.

Zonja Shtal rronte fillikat vetëm me Varenjkën. Nga ç'dëgjoi, princesha mbeti e kënaqur, për më tepër vetë sjellja dhe edukata e Varenjkës ishin të paqortueshme; fliste shkëlqyeshëm frëngjisht e anglisht. Kitit i hyri në zemër vajza dhe, kur mori vesh që Varenjka kishte zë të bukur, e ftoi t'i vinte për vizitë atë mbrëmje.

- Kiti do ju shoqërojë në piano, kurse ju do na jepni kënaqësi, - i tha princesha me buzagazin e dashamirëses.

Varenjka erdhi, solli me vete radhoin e notave. Princesha ftoi Maria Evgenievnën me të bijën dhe kolonelin.

Varenjka, ashtu thjesht, iu afrua pianos. Ishte njohëse e mrekullueshme e notave.

- Ç'talent që paskeni? - i tha princesha.

- Pa shihni, - i tha koloneli, duke treguar në drejtim të dritares. - Sa shumë janë mbledhur t'ju dëgjojnë.

- Gëzohem që ju dhënka kënaqësi, - iu përgjigj thjesht Varenjka.



Kiti e shihte me adhurim e krenari, sidomos po e mahniste mënyra si mbahej, pa pikën e krenarisë e të sqimës; shprehja e fytyrës pyeste në duhej të këndonte më apo mjaft me kaq?

"Të kisha qenë unë, do e mbaja hundën përpjetë! Do fluturoja nga gëzimi kur të shihja turmën prapa dritares! Kurse ajo sikur s'vë re gjë. Sa shumë dua të sillem si ajo!" - tha me vete Kiti. Princesha e luti të këndonte edhe diçka tjetër, Varenjka e bëri menjëherë. Pas asaj që këndoi, vinte një këngë italiane, Kiti luajti preludin dhe pa nga Varenjka.

- Këtë jo, - tha ajo dhe u bë lulëkuqe.

Kiti e pa e trembur dhe e merakosur.

- Tjetrën, - tha Kiti, që e kuptoi se me këngën italiane lidhej një kujtim jo i mirë.

- Jo, - tha Varenjka dhe ia ndali dorën. - E këndojmë edhe atë. E këndoi e qetë, e ftohtë, mirë si dhe këngët e mëparshme.

E falënderuan, shkuan të pinin çaj. Kiti dhe Varenjka dolën në kopshtin pranë shtëpisë.

- E vërtetë është që ajo këngë diç ju kujton? - e pyeti Kiti. - Mos tregoni çfarë, vetëm thoni po ose jo.

- Pse? Jua tregoj, - tha Varenjka fare thjesht. - Kam një kujtim, dikur të hidhur. Kam dashuruar një njeri dhe atë këngë ia këndoja atij.

Kiti shqeu sytë, ia qepi heshturazi, e pa e përgjëruar dhe e emocionuar.

- E doja dhe më donte. E ëma donte që ai të martohej me një tjetër. Rron këtu pranë, ndonjëherë shihemi. S'e pandehnit që mund të kisha dhe unë një histori dashurie? - e pyeti dhe fytyra e ëmbël i shkrepëtiu nga një dritë. Kiti e ndjeu dritën, e cila dikur e ndriste dhe e përflakte atë vetë.

- E pse s'e pandehja? Të kisha qenë mashkull, nuk do ia hidhja sytë asnjë femre tjetër, pasi të isha njohur me ju. Vetëm një gjë s'e kuptoj: si ju braktisi për të çuar në vend fjalën e së ëmës? Si ju bëri fatkeqe? Qenka zemërgur e mizor.

- Jo, ç'ne! Është njeri shumë i mirë dhe unë nuk jam fatkeqe, përkundrazi, jam shumë e lumtur. Hë, si, nuk do këndojmë më sonte? - shtoi duke u drejtuar për nga shtëpia.

- Sa e mirë që jeni! Sa e mirë! - thirri Kiti dhe e puthi fort. - Sikur të mundja t'ju ngjisja, qoftë edhe pak!

- E pse u dashka t'i ngjisni dikujt? Jeni e mirë edhe kështu si jeni, - i tha me buzagazin e saj të mirë e të lodhur.

- Jo, nuk jam aspak e mirë. Ulemi pak? - i tha Kiti dhe e uli në stol.

-Po si, a s'është fyese të mendosh që një njeri ta përbuz dashurinë?

- Po ai nuk ma përbuzi; e di që më donte, por ishte i detyruar t'i nënshtrohej së ëmës...

- Po sikur, jo për shkak të së ëmës, sikur vetë, me dëshirën e tij? - e pyeti Kiti dhe e kuptoi që po ia zbulonte të fshehtën e zemrës, ndërkohë që fytyra si prush nga turpi e kishte tradhëtuar.

- Do ishte veprim i keq, s'do më vinte aspak keq për të, - iu përgjigj Varenjka, që e kuptoi se fjala ishte për vetë Kitin.

- Po fyerja? - e pyeti Kiti. - Ajo nuk harrohet, - tha, duke ndërmendur shikimin e Vronskit në ballon e fundit, atëherë kur kishte pushuar muzika.

- Çfarë fyerje? Ju nuk bëtë ndonjë gjë të keqe, që të fyheshit.

- Jo të keqe, por më shumë, bëra turp!

Varenjka tundi kryet dhe e vuri dorën e saj mbi atë të Kitit.

- E ç'turp na qenka ky? - e pyeti. - Ju s'kishit si i thoshit dikujt që s'ndien gjë për ju që e dashuroni?

- Sigurisht, s'i pata thënë as dhe një fjalë, por ai e dinte. Se flet shikimi, sjellja, qëndrimi... Edhe njëqind vjet në rrofsha, s'kam për ta harruar!

- Po tani si, e dashuroni? - i tha Varenjka, duke i quajtur gjërat me emrin e tyre.

- E urrej. As vetes s'ia fal.

- E atëherë?

- Turpi, fyerja.

- Të ishin të gjithë njerëzit aq të ndjeshëm si ju... E cila vajzë s'e ka kaluar këtë? Këto të gjitha kurrfarë rëndësie nuk kanë, - i tha Varenjka.

- Po çfarë ka rëndësi? - e pyeti Kiti dhe e pa me kureshtje në fytyrë.

- Janë të shumta ato që kanë rëndësi, - i tha Varenjka me buzagaz të lehtë.

- Për shembull?

- Ka shumë, - përsëriti pa ditur të thotë diçka konkrete.

Nga dritarja u dëgjua zëri i princeshës:

- Kiti, bën fresk! O merr shallin, o hyr brenda.

- Ikim! U bë vonë! - tha Varenjka dhe u çua. - Më duhet të kthehem te zonja Berthe; m'u lut qëpari.

Kiti e mbante nga dora dhe e vështronte me lutje e përgjërim: "Cila, cila është ajo gjë që ka më shumë rëndësi dhe që të qetëson? Ju e dini, ma thoni!" Por Varenjka s'e kuptoi domethënien e atij shikimi. Dinte vetëm që duhej të kthehej nga zonja Berthe, të arrinte në kohë për t'i përgatitur çajin mamasë. Hyri në sallon, e mblodhi radhoin e notave dhe u përshëndet me të gjithë.



- Më lejoni t'ju përcjell, - i tha koloneli.

- E si dilet vetëm natën? - tha princesha. - Po i them Parashës t'ju çojë.

Kiti vuri re që Varenjka mezi po e mbante të qeshurën, kur dëgjoi t'i thoshin se donin ta përcillnin.

- Jam mësuar, s'më ndodh gjë, - tha ajo dhe vuri kapelen. E puthi edhe një herë Kitin, pa i thënë se ç'është ajo gjëja me rëndësi. Me hap të shpejtë, me radhoin e notave nën sqetull, u zhduk në gjysmerrësirën e asaj nate vere, duke marrë me vete të fshehtën e gjësë me rëndësi dhe që asaj i jepte këtë qetësi e dinjitet që Kiti ia kishte zili.

## XXXIII

Njohja me zonjën Shtal dhe miqësia me Varenjkën iu bënë balsam ngushëllimi brengës së madhe të Kitit. Iu hap një botë krejt e re, e lartësuar, e mrekullueshme, nga ku fort mirë shihej e kaluara. E kuptoi që përveç botës së instikteve, ku kishte pluskuar më parë, kishte dhe një botë shpirtërore: hapej me fenë, por jo me atë që kishte njohur që në fëmijëri, me lutjet në kishë, me mësimin përmendësh të teksteve fetare; ishte një fe e lartësuar, plot fshehtësi, që formohej përmes mendimesh dhe ndjenjave të mrekullueshme, të cilave u beson jo se të urdhërojnë, por sepse mund t'i duash. I mësoi këto jo nga fjalët. Zonja Shtal fliste me Kitin si me fëmijën që e adhuron si kujtim të rinisë; vetëm një herë i kishte thënë se në të gjithë hidhërimet e njerëzve vetëm dashuria dhe besimi sillnin ngushëllimin e duhur dhe se për Krishtin përdëllestar nuk ka hidhërime të vogla; pastaj kishte filluar përnjëherësh t'i fliste për diçka tjetër. Në çdo lëvizje, në çdo fjalë, në çdo vështrim, që Kiti i quante qiellore, e sidomos në historinë e saj të jetës, Kiti arriti të zbulonte "atë që ishte me rëndësi", që nuk e kishte ditur deri atëherë.

Por sado të lartësuara qenë ato që dëgjoi nga Shtali, te kjo grua Kiti vuri re edhe gjëra që e habitën. E kishte pyetur njëherë për prindërit. Shtal shtrembëroi buzët me neveri, gjë që binte në kundërshtim me mirësinë kristiane. Një ditë e pa si qeshte me tallje me thëniet e priftit katolik. Iu turbullua besimi. Varenjka, përkundrazi, s'vonoi të bëhej idhulli i Kitit. E kuptoi se, po të harroje vetveten dhe po të doje të tjerët edhe mund të ndiheshe e qetë dhe e lumtur. Kjo ishte ëndrra e Kitit. Iu dha me

mish e shpirt jetës së re të zbuluar. E preu mendjen që, si mbesa e zonjës Shtal, Alina, do jepej pas ndihmës për fatkeqët, do shpërndante dhe do lexonte ungjij, do u qëndronte te koka të sëmurëve. Sidomos joshës i dukej mendimi t'ia lexonte ungjillin kriminelëve, siç bënte Alina. Por këto ishin ëndrra, që Kiti i ruante në fshehtësi, nuk i pat folur për to as të ëmës e as Varenjkës. E filloi këtu në llixhë, i vuri në jetë disa nga rregullat, që përpunoi atëherë, duke ndjekur shembullin e Varenjkës.

Princesha këtë e vuri re: bashkë me dashurinë dhe adhurimin për Varenjkën, të shoqëruar nga marrja shembull prej saj, deri shkërbimi i të ecurit dhe i lëvizjeve të saj, Kitit po i ndodhte një ndryshim i madh shpirtëror. Vuri re që lexonte natën ungjillin në frëngjisht, i shmangej njerëzve të shoqërisë së lartë, e kalonte shumicën e kohës me të sëmurët që kishte në kujdes Varenjka. Kiti krenohej me rolin e murgeshës në shtëpinë e piktorit të sëmurë Petrov. Punë të mira, princesha s'qe kundër, për më tepër që e shoqja e Petrovit ishte grua përsëmbari. E quante të bijën "engjëll ngushëllimtar". Veç shqetësohej nga teprimet e Kitit. I thoshte:

- *Il ne faut jamais rien outrer* [1].

E bija nuk i përgjigjej. Në thellësi të shpirtit mendonte se në doktrinën kristiane s'mund të kishte teprim. T'i kthesh faqen tjetër atij që të qëllon; t'i falësh një këmishë tjetrit kur ke dy, e ç'tepri ka këtu? Por princeshës nuk i pëlqente edhe diçka tjetër: Kiti s'po ia hapte më shpirtin. Ajo kujtdo mund t'i hapej, por së ëmës jo.

- Ka ditë që s'na ka ardhur Ana Pavllovna, - i tha një herë princesha për të shoqen e Petrovit. Mos i ka mbetur hatri.

- S'më duket, mama, - i tha Kiti dhe u bë flakë e kuqe në fytyrë.

- Ke shumë që s'ke qenë?

- Nesër do bëjmë një shëtitje në mal, - iu përgjigj Kiti.

- Mirë do bëni, - miratoi princesha që vuri re shenja hutimi në fytyrën e së bijës.

Po atë ditë erdhi për drekë Varenjka dhe njoftoi se Ana Pavllovna nesër nuk do shkonte në mal. Princesha e pikasi skuqjen përsëri të së bijës.

- Kiti, mos ka ndodhur ndonjë e papëlqyer me Petrovët? - e pyeti princesha kur mbetën të dyja.

Kiti i tha se nuk dinte asgjë për ç'arsye dhe i tha të vërtetën. Arsyet e ndryshimit të qëndrimit të Ana Pavllovnës ndaj saj nuk i dinte, por i merrte me mendje. Kuptohet, s'mund t'i fliste për këtë të ëmës, por as

1) *Kurrë s'duhet tepruar (fr.)*



vetes s'ia thoshte dot me plot gojën. Janë nga ato arsye që njeriu i di, por as vetes nuk duhet t'ia thotë. Ishte diçka e tmerrshme dhe e turpshme po të gaboheshe. I dolën parasysh kujtimet për këtë familje, ngazëllimi naiv i fytyrave dashamirëse, iu kujtuan bisedat në fshehtësi për të sëmurin, komplotet tinzare për ta shkëputur nga puna që e kapiste, iu kujtua sa e donte më i vogli, që e thërriste "Kiti im", dhe pranonte të flinte vetëm me të. Sa kujtime të bukura! Pastaj solli ndër mend trupin e dobësuar të Petrovit, veshur me xhaketën e shkurtër bojëkafe, flokët e rrallë, të derdhur, sytë e kaltër që shihnin çdo gjë me kureshtje, përpjekjet e këtij njeriu të sëmurë të dukej gazmend sy Kitit. Iu kujtua me ç'mundim e kishte mposhtur neverinë për të sëmurin, ashtu si për të gjithë të veremosurit, përpjekjet për të gjetur fjalët e komunikimit. Iu kujtua me ç'drojë e mallëngjim e shihte Petrovi, kënaqësia që ia mbushte zemrën, kur mendonte se ishte duke bërë një punë të mirë. Dhe ja, çdo gjë ndryshoi papritmas. Ana Pavllovna tani e takonte Kitin me dashamirësi të shtirur, ndiqte çdo lëvizje të saj dhe të të shoqit. Kiti këtë qëndrim hetues të Ana Pavllovnës e lidhte me gëzimin prej të mallëngjyeri që shfaqte i sëmuri, kur shihte të hynte Kiti. "Po, - tha me vete vajza. - Ndryshe si të kuptohet ajo thirrje aspak dashamire e të shoqes: "Ju priste juve dhe nuk donte ta pinte kafenë pa ju, ndonëse është dobësuar shumë". Ndoshta dhe kjo s'i pëlqeu që i solla batanijen, kurse ai më falënderoi aq shumë, sa nuk dija ç'të thosha. Po edhe portreti im, që e ka pikturuar aq bukur... E mbi tërë këto, shikimi i mjegulluar dhe aq i ëmbël! Duket, kështu duhet të jetë! Por, jo! Të këput shpirtin kur e sheh!" Kështu mendonte Kiti dhe dyshimi ia helmonte gëzimin e jetës së re që i kishte filluar.

## XXXIV

Princi Sherbacki u kthye pas udhëtimit në Karlsbad, Baden dhe Kisingen, ku kishte takuar miqtë e tij rusë dhe kishte marrë "pak frymë ruse", - siç thoshte.

Princi dhe princesha kishin mendime të përkundërta për jetën jashtë shtetit. Princesha këtu gjente çdo gjë të mrekullueshme dhe bënte çmos t'u ngjante zonjave evropiane, por s'e arrinte dot, mbetej ngaherë zonjë ruse, ndaj thoshte se i dukej vetja si mbi gjemba. Princi çdo gjë të huaj e mbante për lapërdhare, e rëndonte jeta e këtushme dhe enkas e mbante veten më pak evropian seç ishte në të vërtetë.

Princi u kthye i dobësuar, me faqe të rëna, por në humor të mirë. Iu

dyfishua humori, kur pa Kitin të përtërirë. Tregimi i princeshës për lidhjet e së bijës me zonjën Shtal dhe Varenjkën e turbulloi dhe i lindi ndjenjën e përhershme të zilisë ndaj gjithçkaje që mund ta largonte të bijën prej tij si dhe frikën mos binte nën ndikimin e dukurive të paaritshme prej tij. Por këto lajme të pakëndshme u mbytën në detin e gëzimit e të haresë, ku lundronte sidomos tani që qe kthyer nga llixhat e Karlsbadit.

Të nesërmen, veshur me pallton e gjatë, me fytyrën të prerë nga rrudhat, me faqe pak të enjtura, që i preknin jakën e kollarisur, krejt i përtërirë, princi shkoi me të bijën te burimi. Ishte një mëngjes i bukur, shtëpitë e pastra me kopshtijet e rregulluara, pamjet e gëzuara të gjermankave të ushqyera dhe të mbajtura, që punonin në bahçe, dielli jetëdhënës të ngazëllenin zemrën, por sa më shumë që i afroheshin burimit, aq më dendur u dilnin përpara të sëmurët, që dukeshin edhe më mjeranë në atë sfond të bukur të jetës gjermane. Kiti kishte kohë që s'po habitej nga ky kontrast. Dielli vetëtitës, shkëlqimi hareshumë i gjelbërimit, tingujt e muzikës për Kitin ishin kornizë e natyrshme për gjithë ato fytyra të njohura si dhe për të gjitha ndryshimet, qoftë për mirë apo për keq që vinte re në ta; kurse për princin drita dhe shkëlqimi i mëngjesit të korrikut dhe tingujt e orkestrës, që luante një vals të modës dhe veçanërisht pamja e shërbëtoreve të bëshme ishin diçka e pahijshme dhe e shëmtuar përbri këtyre të gjymtuarëve ardhur këtu nga të katër anët e Evropës, që zvarriteshin të rraskapitur dhe të trishtë. Princi e ndiente veten krenar dhe të rinuar, duke ecur përbri të bijës, por sepse i erdhi turp nga të ecurit e zhdërvjellët, nga shëndeti i plotë që gëzonte. Iu duk sikur ishte lakuriq mes njerëzish.

- Më njih me miqtë e rinj që ke zënë, - i tha të bijës, duke ia shtrënguar bërrylin. - Veç, mërzitesh këtu te ju. Ky kush është?

Kiti i fliste për të gjithë që takonin. Në hyrje të kopshtit u takuan me zonjën Berthe, princit i erdhi mirë kur pa si u mallëngjye në fytyrë francezja, kur dëgjoi zërin e Kitit. Ia lavdëroi të bijën pa i kursyer fjalët e mira , siç e kanë zakon francezët; e quajti "thesar", "perlë" "ëngjëll ngushëllimtar".

- E po, qenka ëngjëlli i dytë, - tha princi me të qeshur. -Ëngjëll të parë ajo quan zonjushën Varenjka.

Në galeri u takuan me Varenjkën. Kjo u afrua me hap të shpejtë, në dorë mbante një çantë të bukur të kuqe.

- Ja dhe babai! Erdhi, më në fund, - i tha Kiti.

Me thjeshtësinë dhe natyrshmërinë e zakonshme Varenjka u përshëndet me princin dhe foli si me të gjithë.



- Sigurisht që ju njoh, ju njoh mirë, - i tha princi duke qeshur dhe Kiti me gëzim vuri re që i pëlqeu të atit. - Për ku nguteni kështu?

- Jam me mamanë, - tha duke iu drejtuar Kitit. - S'vuri gjumë në sy tërë natën, mjekët e këshilluan të dilte. Po i çoj punëdoren.

- Domethënë, kjo na qenka engjëlli numër një! - tha princi, kur Varenjka u largua.

Kiti vuri re se donte të këpuste ndonjë shaka në adresë të Varenjkës, por s'e bëri, sepse i pëlqeu.

- Dua të njihem edhe me zonjën Shtal, në begenistë, - i tha Kitit.

- Po ti atë e njeh? - e pyeti me zemër të ngrirë, kur vuri re përshkënditjen ironizuese të syve të tij.

- Të shoqin po, kurse atë fare pak, para se të regjistrohej në sektin e pietistëve.

- E ç'janë këta? - e pyeti Kiti e trembur që ajo, për të cilën e çmonte lart zonjën Shtal, paska një emër.

- Mirë s'e di. Di që ajo e falënderon Zotin për fatkeqësitë. Po ashtu, edhe që i mori të shoqin e falënderon. Qesharake të duket. Kanë shkuar si macja me miun. Po ky kush është? Ç'fytyrë të vajtueshme paska! - tha duke treguar në drejtim të të sëmurit me xhaketë bojëkafe, me pantallona të bardha, të rrudhosura nga këmbët kockë e lëkurë. Ky ngriti paksa kapelen, duke zbuluar kaçurrelat e rralla dhe ballin e gjerë, ku dukej shenja e kapeles.

- Është piktor. Petrov quhet, - i tha Kiti dhe u skuq e u bë flakë. - Ajo është e shoqja, - shtoi.

- Sa mjeran qenka, po sa të dashur e paska fytyrën, - tha princi. - Pse s'po i afrohesh, duket që do të të thotë diçka.

- Atëherë, shkojmë, - tha Kiti e vendosur. - Si u gdhitë sot? - e pyeti.

Petrovi u çua, duke u mbajtur në bastun dhe pa me drojë princin.

- Është ime bijë, - i tha princi. - Më lejoni të njihemi.

Piktori iu përkul dhe vuri buzën në gaz, duke zbuluar në një mënyrë të çuditëshme dhëmbët e bardha.

- Ju pritëm dje, princeshëzë, - i tha Kitit.

Në këtë e sipër u kalamend dhe për të dhënë të kuptohej që nuk ishte kalamendur nga dobësia, por e kishte bërë enkas, e përsëriti.

- Desha të vija, por Varenjka më tha që s'do shkonit në mal.

- Si kështu? - tha, u kollit fort dhe kërkoi të shihte të shoqen. - Aneta! Aneta! - thirri.

E shoqja u afrua.

- Pse paske thënë që s'do dilnim shëtitje? - e pyeti me zë të ngjirur, të nervozuari.

- O Zot! Po unë pandeha se s'do dilnim, - iu përgjigj e shoqja e irrituar.

- E pse? - piktori filloi të kollitet edhe më me forcë.

Princi ngriti paksa kapelen dhe u largua bashkë me të bijën.

- O, oh! - psherëtiu thellë. -Fatkeqët!

- Po, baba, - i tha Kiti. - Ka tri fëmijë dhe s'kanë fare të ardhura. Diçka merr nga akademia. - Këto fjalë i tha e gjallëruar, duke u përpjekur t'i mposhtte emocionet, që i vinin nga ndryshimi i çuditshëm i qëndrimit të Ana Pavllovnës ndaj saj. - Ja dhe zonja Shtal, - vazhdoi Kiti duke i treguar karrocën e invalidit të rrethuar me jastëkë.

Nën një ombrellë qe shtrirë dikush. Ishte zonja Shtal. Karrocën ia shtynte një gjerman trupmadh. Pranë i qëndronte konti flokëverdhë suedez, që Kiti ia dinte emrin. Disa të sëmurë që koteshin aty pranë, e shihnin si diçka të jashtëzakonshme këtë karrocë.

Princi iu afrua, në çipet e syve Kiti vuri re shkrepëtima ironie. I foli me një frëngjishte të zgjedhur, që rrallë kush flet tani, me mirësjellje e delikatesë.

- S'e di në ju kujtohem, por duhet t'ju paraqitem për t'ju falënderuar që jeni treguar aq e mirë me time bijë, - i tha dhe hoqi kapelen e s'e vuri më.

- Princi Aleksandër Sherbacki, - tha zonja Shtal, duke ngritur drejt tij sytë e saj qiellorë, në të cilët Kiti vuri re pakënaqësi. - Gëzohem shumë. Më hyri në zemër vajza juaj.

- Me shëndet vazhdoni të mos jeni mirë?

- U mësova, - tha zonja Shtal dhe e njohu princin me kontin suedez.

- Pak keni ndryshuar, - i tha princi. - S'kam patur nderin t'ju shoh mbi dhjetë vjet.

- Po, Zoti na vë në kurriz kryqin dhe na jep forca ta mbajmë. Jo rrallë habitem: ç'kuptim ka kjo jetë... Nga ajo anë! - i foli e vrenjtur Varenjkës që s'po ia mbështillte si duhej këmbët me batanije.

- Për të bërë të mira, me sa duket, - i tha princi me sy të qeshur.

- S'jemi ne ata që duhet të gjykojmë, - tha zonja Shtal që e vuri re atë të qeshur të princit. -Do ma dërgoni atë libër, i nderuar kont? Ju falënderoj nga zemra, - i tha suedezit të ri.

- A! - thirri princi, kur pa kolonelin moskovit t'i qëndronte pranë dhe pasi u përshëndet me zonjën Shtal, u largua bashkë me të bijën dhe me kolonelin që i priste.



- Është aristokracia jonë kjo, princ! - i foli ky për ta thumbuar, sepse zonja Shtal nuk kishte denjuar të njihej me të.

- Siç ka qenë paska mbetur, - iu përgjigj princi.

- E keni njohur para se të zinte shtratin, princ?

- Po. E mbaj mend kur u sëmur.

- Thonë se ka dhjetë vjet që s'ngrihet.

- Nuk ngrihet, sepse është këmbëshkurtër. Është bajmake.

- Baba, ç'thoni kështu. - thirri Kiti.

- Me të dëgjuar e kam. Kështu thonë gjuhët e liga, moj bijë. Varenjkës, me siguri, ia ha shpirtin, - shtoi. - Ah, këto zonjat e sëmura!

- Oh, jo baba! - ia ktheu rrëmbimthi Kiti. - Varenjka e adhuron. Është bamirëse e madhe. Këdo që të pyesni, ua thotë. Atë dhe Alina Shtalin i njohin të gjithë.

- Ndoshta, - tha princi, duke i shtrënguar lehtë dorën që i kishte vën nën krah. - Më e mira e të mirave është ta bësh të mirën dhe të mos e marrë vesh kush.

Kiti heshti, jo sepse nuk kishte ç'të thoshte, por sepse as t'et nuk donte t'i hapej. Një gjë po e habiste, figura hyjnore e zonjës Shtal sikur iu tret përgjithmonë nga shpirti, siç ndodh me modelin e një fustani, që tani e ke hedhur. I mbeti në kujtesë vetëm gruaja bajmake, këmbëshkurtër, që s'luan dot vendit dhe mundon Varenjkën kokulur që s'ia vë si duhet batanijen te këmbët. Asnjë sforcim përfytyrimi s'ia ktheu dot më të mëparshmen zonjën Shtal.

## XXXV

Princi ishte në humor të mirë, po ashtu edhe e shoqja, e bija, miqtë dhe i zoti i shtëpisë, ku banonin Sherbackët.

Për të gostitur mysafirët, princi dha urdhër të shtronin tryezën jashtë, në hijen e gështenjave. Ia njihnin bujarinë, ndaj përgatitjet bëheshin me zell e ëndje. Pas një gjysmë ore, mjeku i sëmurë nga Hamburgu, që banonte në katin e sipërm, shihte me zili nga dritarja këtë grumbull rusësh gazmorë. Në krye të tryezës së mbushur me sofrabezë të bardhë, nën hijen e dendur të gështenjave. gjethet e të cilave fërfërinin, ishte ulur princesha me skufe të stolisur me kordele bojë manushaqi; po u jepte mysafirëve filxhanët me kafe, që i mbushte nga ibriku i argjendtë. Kishin shtruar feta buke të bardhë, gjalpë, djathë, mish të ftohtë, thela shpesësh gjahu. Në anën tjetër rrinte princi, që hante me oreks dhe

fliste shumë e me zë të lartë. Pranë mbante dhurata për të gjithë: kuti tualeti, figurina të skalitura, arturina, thika të vogla për të prerë librat, që i kishte blerë andej-këtej gjatë udhëtimeve. I dhuroi edhe shërbëtores Lihsen, edhe të zotit të shtëpisë, me të cilin bënte shaka në atë gjermanishten e tij të handakosur, e siguronte që s'ishte uji i llixhave ai që e kishte ngritur në këmbë Kitin, por ishte ushqimi i tij i mirë, sidomos supa me hoshafka. Princesha e qeshte për këtë humor thjesht rus, por sa s'fluturonte nga hareja. Varenjka mezi po mbahej në karrige, Kiti s'e kishte parë ndonjëherë të tillë.

Kitit i rrihte fort zemra nga gëzimi dhe kënaqësia, por s'kishte si të ndihej krejtësisht e çliruar nga meraku. I ati qeshte me shoqet e saj, me jetën që ajo e kishte zgjedhur si më të pëlqyerën; kësaj iu shtua edhe ndryshimi që kishte ndodhur në marrëdhëniet e saj me Petrovët. Këto cytje s'e linin ta shijonte kënaqësinë e haresë së përgjithshme. Kishte po atë përshtypje që kishte provuar në vogëli, kur e mbyllnin në dhomë për ndonjë faj dhe e strukur në një qoshe dëgjonte kukurismat dhe të qeshurat e të motrave.

- E ç'tu deshën tërë këto xhingla-mingla? - i tha princesha, duke i zgjatur filxhanin e kafesë.

- Po të futesh në dyqan, dyqanxhiu të kërkon t'i blesh diçka: *"Erlaucht, Excellenz, Durchalaucht"* [1] S'ke nga ia mban, të fluturojnë nga xhepi dhjetë talerë.

- Të ndodh nga mërzia, - i tha princesha.

- E po, dihet! Këtu të mbyt ajo e shkretë, s'gjen vend ku të futesh.

- E pse mërziteni, princ? Tani në Gjermani ka shumë gjëra interesante, - i tha Maria Evgenievna.

- Po ato unë i di: supën me hoshafka, suxhukët me bizele...

-Thoni ç'të doni, princ, por institucionet e tyre janë interesante, - tha koloneli.

-E ç'ka në to interesante? Gjermanët krekosen, i kanë mundur të gjithë. Po unë pse të jem i kënaqur? S'kam mundur kënd. Çizmet që heq, detyrohem vetë t'i vë prapa derës. Çohu në mëngjes, vishu shpejt e shpejt, shko pi çajin e keq në sallon. Në shtëpi është ndryshe! Çohesh në qejfin tënd, këmben edhe ndonjë fjalë me ndokënd, e mendon mirë çdo gjë para se ta bësh.

- Po që koha është flori, e harruat? - pyeti koloneli.

- Ka kohë e kohë: ndonjëherë humbet një muaj për një dyshkë, herë tjetër s'të shkon gjysmë ore për një thesar. Kështu, Katenjka? E

1) Ekselencë, Shkëlqesë, Shkëlqesi (gjer.)



pse je aq e mërzitur?

- S'jam e mërzitur.

- Pse u çuat, rrini dhe pak, - i tha Varenjkës.

- Më duhet të iki, - tha Varenjka me buzën në gaz.

Kiti e përcolli. Deri dhe Varenjka po i dukej tjetër. S'i dukej më keq, thjesht i dukej tjetër, ndryshe nga ç'e kishte selitur në imagjinatë.

- Kam kohë që s'kam qeshur aq shumë! - i tha Varenjka duke dalë. - Sa i mirë që është babai juaj.

Kiti heshti.

- Kur do shihemi? - e pyeti Varenjka.

- Mamaja do t'ju bëjë një vizitë Petrovëve. Po ti do vish? - e pyeti Kiti duke dashur të mësonte diçka prej saj.

- Do vij, - iu përgjigj Varenjka. - Erdhi koha të largohen, u dhashë fjalën t'i ndihmoja.

- Edhe unë do vij.

- Po ju pse?

- Pse? Pse? Pse?- e pyeti Kiti me sy të zgurdulluar dhe duke e kapur nga xhaketa Varenjkën. - E pse të mos vij?

- Po, sepse ju erdhi babai, pale që druhen nga ju.

- Jo, më thuaj të vërtetën, përse s'duhet të vij? Se ju nuk doni? Pse?

- Unë s'jua thashë këtë - i foli e qetë Varenjka.

- Jo, ma thoni, ju lutem!

- T'ua them të gjitha?

- Të gjitha, të gjitha! - i tha me ndjenjë Kiti.

- Nuk ka ndonjë gjë me rëndësi, veç se Mihail Aleksejeviçi (kështu quhej piktori) më parë donte të iknin sa më shpejt, kurse tani nuk do, - i tha Varenjka me buzën në gaz.

- Po tjetër, tjetër! - e nguti Kiti, duke e parë e ngrysur Varenjkën.

- Dhe Ana Pavllovna se nga e mori këtë, s'e di, por tha ngaqë jeni ju këtu. Fjalë pa vend qenë, por u bënë shkas që të grindeshin. Të sëmurët nga veremi marrin flakë menjëherë.

Kiti u vrenjt edhe më; foli vetëm Varenjka që ta qetësonte, e pikasi afrimin e një stuhije lotësh apo fjalësh.

- Për ju është më mirë të mos shkoni... Duhet ta kuptoni... S'keni pse fyheni.

- Mirë të më bëhet, mirë! - foli Kiti nxitimthi dhe ia largoi sytë shoqes.

Varenjkës i erdhi për të qeshur nga ajo shprehje e zemërimit feminor

në fytyrën e shoqes, por trembej mos e fyente.

- Si kështu, mirë t'u bëhet? S'po e marr vesh këtë... - e pyeti Kitin.

- Po, sepse tërë kjo s'ishte veçse shtirje, ishte trill, e jo e dalë nga zemra. E ç'punë kisha me burrin e huaj? U bëra shkaktare e grindjes së tyre, bëra atë që s'më luti kush ta bëja. Prandaj dhe qe shtirje! Mashtrim! Gënjeshtër!

- E për ç'qëllim? - e pyeti Varenjka.

- Po që të dukesha më e mirë sy të tjerëve, sy vetes, para Zotit; për t'u hedhur hi syve të gjithëve! Jo, tani s'do bie më kurrë në këtë grackë. Qofsha e keqe, por jo mashtruese!

- E kush qenka mashtruese? - e pyeti Varenjka, duke e parë qortueshëm. - Po flisni sikur...

Por Kiti ishte zemëruar keq, nuk e la Varenjkën ta mbaronte fjalën.

- Nuk flas për ju, jo për ju. Ju jeni e përsosur; edhe të tjerët të përsosur janë, po unë ç'të bëj që jam e keqe? Asgjë s'do ndodhte, po të mos isha unë e keqe. Atëherë, qofsha kjo që jam dhe s'kam pse shtirem. E ç'punë paskam me Ana Pavllovnën? Le të rrojnë si të duan. Dhe unë do rroj si të dua. S'mund të jem ndryshe nga ç'jam!... S'janë këto që më duhen...

- Cilat nuk janë ato që ju duhen? - e pyeti Varenjka e hutuar.

- Të gjitha! S'rroj dot ndryshe, veçse me zemër, kurse ju rroni me parime. Unë ju desha me zemër, sinqerisht, kurse ju vetëm për të më shpëtuar, për të më mësuar!

- S'keni të drejtë, - i tha Varenjka.

- Flas për veten time.

- Kiti! - u dëgjua zëri i të ëmës. - Eja e tregoji babait portokallet e kryqëzuara me shegë.

Kiti, me pamjen e krenares, pa u shpjeguar me shoqen, mori nga tryeza kutinë dhe shkoi pas të ëmës.

- Ç'ke kështu? Të digjen faqet? - e pyetën e ëma dhe i ati me një zë.

- Asgjë, - iu përgjigj. - Tani vij, - u tha dhe doli me të shpejt.

"Aty qenka! - tha me vete. -E ç't'i them? O Perëndi! Ç'bëra ashtu? Ç'qenë ato fjalë që i thashë? E pse e fyeva? Ç'të bëj tani? Ç't'i them?".

Kiti ndali në derë.

Varenjka e veshur dhe me ombrellën ndër duar ishte ulur pranë tryezës dhe po vështronte sustën e ombrellës, që ishte thyer. Kur ia ndjeu hapat, ngriti kokën.

- Varenjka! Më falni! Ju lutem! - bëlbëzoi Kiti duke iu afruar. - Nuk



më kujtohet ç'ju thashë. Unë...

- Unë s'desha t'ju hidhëroja, - i tha Varenjka me buzën në gaz.

U pajtuan. Veç me ardhjen e të atit, bota ndryshoi në sytë e Kitit. Nuk hoqi dorë nga gjithë ç'kishte mësuar, por e kuptoi që gënjente veten kur mendonte se mund të ishte ndryshe nga ç'qe në të vërtetë. Vetja po i dukej si e zgjuar nga gjumi, e kuptoi sa e vështirë ishte të mbahej pa shtirje e gënjeshtër në atë lartësi ku synonte të ngjitej; përveç kësaj, e ndjeu sa e rëndë ishte barra e kësaj bote mjerimi, sëmundjesh, vdekjeje, pranë së cilës jetonte; iu dukën tejet të mundimshme përpjekjet për t'i dashur tërë këta fatkeqë, po e mbyste ashku për të dihatur ajër të pastër, për t'u kthyer një orë e më parë në Rusi, në Ergushovo, ku kishte ardhur edhe Dolli me fëmijët, siç mësoi nga një letër.

Kurse dashuria për Varenjkën nuk iu shua. Kur do ndaheshin, Kiti e ftoi të vinte me ta në Rusi.

- Do vij në dasmën tuaj, - i tha Varenjka.

- Po unë s'do martohem kurrë.

- Atëherë, kurrë s'kam për të ardhur.

- Kur qenka kështu, vetëm për këtë do martohem. Ama, mos e harroni fjalën e dhënë! - i tha Kiti.

Parashikimet e mjekëve u vërtetuan. Kiti u kthye në shtëpi, në Rusi, e shëruar. Nuk ishte ashtu e shkujdesur dhe lozonjare si më parë, por ishte e qetë. Hidhërimi moskovit i mbeti kujtim.

# PJESA E TRETË

I

Sergei Ivaniç Koznishevi, për t'u çlodhur pas punës mendore kapitëse, në vend që të nisej si herë të tjera jashtë shtetit, erdhi në fund të majit në fshat te i vëllai. Andej-këtej shprehej që s'kishte si jeta e fshatit; shkonte për ta shijuar. Konstantin Levini e priti krahëhapur, aq më tepër që po priste t'i vinte edhe vëllai tjetër, Nikollai. E donte dhe e respektonte Sergei Ivaniçin, por në prani të Nikollait e ndiente veten si mbi gjemba. Për Konstantin Levinin fshati ishte jeta, me të lidheshin gëzimet, vuajtjet, meraket, puna; për Sergei Ivaniçin fshati ishte vend për t'u çlodhur, por edhe për të fituar imunitet kundër shprishjes dhe shpërbërjes së jetës; ishte i vetëdijshëm për dobinë, ndaj ardhjen këtu e quante domosdoshmëri. Për Konstantin Levinin fshati ishte vendi ku mund të ushtrohej veprimtari dobiprurëse; për Sergei Ivaniçin ishte vend ku mund të prehej, ku mund dhe duhej qëndruar duarkryq. Edhe qëndrimi i Sergei Ivaniçit ndaj fshatarëve e sëmbonte dhe e lëndonte Konstantinin. Ky thoshte se i donte dhe i njihte fshatarët, bisedonte e kuvedonte gjatë me ta dhe e bënte mirë, pa u shpifur e spërdredhur, pas çdo bisede nxirrte përfundime të përgjithshme në dobi të tyre dhe vërtetonte që i njihte. Por qëndrimi i Sergei Ivaniçit ndaj fshatarëve s'i pëlqente aspak Konstantin Levinit. Ky e shihte fshatarësinë si pjesëmarrëse kryesore në veprimtarinë e përbashkët; me gjithë respektin dhe dashurinë për fshatarin, të mbrujtur, siç shprehej vetë, me qumështin e tajës, me gjithë



adhurimin që shfaqte për forcën, drejtësinë, përkorjen dhe dashurinë që tregonin, bëhej bishë nga zemërimi, kur i shihte të tregoheshin moskokëçarës në punë, të deheshin e të gërnjeshin, të gënjenin dhe të shpifnin. Sikur ta pyesnin Konstantin Levinin, në i donte fshatarët apo nuk i donte, s'do ishte në gjendje të përgjigjej. Edhe i donte, edhe nuk i donte, si të gjithë njerëzit. Sigurisht, si zemërmirë që ishte, njerëzit më tepër i donte se nuk i donte, kështu edhe fshatarët. Por në i donte apo nuk i donte fshatarët në një mënyrë të veçantë, këtë s'e thoshte dot, sepse jo vetëm rronte me ta, e lidhnin interesa të përbashkëta, por edhe veten e mbante për pjesë të fshatarësisë; nuk shihte në veten e tij dhe në ta veçori dalluese apo të meta që e bënin të ndryshëm, nuk mundej t'ia kundërvinte veten fshatarëve. Përveç kësaj, ndonëse kishte jetuar gjatë mes tyre si pronar, si ndërmjetës dhe, kryesorja, si këshilltar (fshatarët atë e besonin, bënin rrugë të gjatë për t'i marrë mendimin), nuk kishte ndonjë mendim të përcaktuar për ta; pyetjes në e njihte fshatarin, do i përgjigjej me po atë vështirësi sa dhe pyetjes tjetër në e donte apo nuk e donte fshatarin.

Për Konstantin Levinin shprehja "e njihte fshatarin" ishte e barasvlefshme me shprehjen "i njihte njerëzit". I përkushtohej shumë studimit të njerëzve, përfshi këtu edhe fshatarët, që i mbante për njerëz të mirë dhe interesantë, zbulonte në ta tipare të reja, i rishikonte pikëpamjet e dikurshme dhe formulonte të reja. Ndryshonte puna me Sergei Ivaniçin. Ky e donte dhe e lavdëronte jetën e fshatit, ia kundërvinte jetës së qytetit, që s'e donte; edhe fshatarësinë e donte dhe e lavdëronte dhe ia kundërvinte asaj kategorie njerëzish, që nuk e donte. Për të fshatarët ishin, si të thuash, e përkundërta e njerëzve në përgjithësi. Në mendjen e tij të metodistit tanimë ishin të përcaktuara format e jetës fshatarake, të nxjerra pjesërisht nga vetë kjo jetë, por më tepër nga e kundërta e saj. Dhe s'e ndryshonte kurrë mendimin për fshatarët dhe pjesëmarrjen në gjendjen e tyre.

Në debatet ndërmjet vëllezërve rreth çështjes fshatare Sergei Ivaniçi dilte gjithmonë fitimtar, ngaqë u përmbahej përcaktimeve të qarta për fshatarin, për natyrën e tij, për vetitë e shijen; Konstantin Levini nuk kishte përcaktime të prera e të pandryshueshme. Sergei Ivaniçi rrinte-rrinte dhe ia vinte në dukje me qortim kundërshtitë që i shpëtonin gjatë arsyetimeve dhe mbarështrimit të pikëpamjeve.

Sergei Ivaniçi e donte dhe e çmonte vëllain e vogël. "Zemrën e ka në vendin e duhur", - thoshte, duke përdorur një shprehje frënge, por i jepej shumë mbresës së çastit, shprehte gjykime mendjeholla, por edhe

të mbushura me kundërshti. Me zemërgjerësinë e vëllait të madh, i hynte shpjegimeve, por debati si i tillë s'e kënaqte, kundërshtari thyhej me lehtësi.

Konstantin Levini e mbante vëllain e madh për njeri mendjendritur, me dije të gjera dhe ndjenja fisnike, të pajisur me dhunti për t'u sjellë dobi të tjerëve. Por, me kalimin e viteve, me njohjen më nga afër me të, zuri ta shponte si turjelë dyshimi që kjo dhunti e tij, për t'u sjellë dobi të tjerëve, që në veten e tij s'e gjente as dhe një pikë, ndoshta s'ishte aspak dobiprurëse, por dëmprurëse; këtij jo se i mungonte dëshira e mirë, e ndershme, fisnike, por i mungonte ajo që quhet zemër, i mungonte zjarri i brendshëm, shtysa që e bën njeriun të zgjedhë vetëm një rrugë jete, nga moria e atyre që i dalin përpara dhe për t'iu përkushtuar me mish e me shpirt vetëm asaj. Sa më shumë që po e njihte vëllain, aq më açik po e shihte që Sergei Ivaniçi, si shumë nga ata që i përkushtohen veprimtarive për të mirën e përgjithshme, nuk shtyhej nga zemra, por nga mendja; nisen nga ideja që të merresh me veprimtari të tilla është diçka e mirë, ndaj dhe merren. Këtë bindje ia përforcoi edhe ky vrojtim: i vëllai interesohej për çështjet e të mirës së përgjithshme, të pavdekësisë së shpirtit po aq sa ç'interesohej edhe për lojën e shahut apo për mekanizmin e ndërlikuar të ndonjë makine të re.

Konstantin Levini s'e ndjeu veten mirë edhe për një arsye tjetër: sidomos në verë, ishte tërë kohën i zënë me punët e çifligut, s'i mjaftonte dita e gjatë verore për t'ua dalë mbanë punëve, kurse Sergei Ivaniçi vetëm pushonte. Për të shkruar nuk shkruante, por e kishte fort përzemër të shprehte në formë të ngjeshur, të shkurtër mendime nga më të ndryshmet dhe i pëlqente të kishte kush t'ia dëgjonte. Dëgjuesi më i zakonshëm dhe më i natyrshëm ishte vëllai; pavarësisht nga aferia që kishte, Konstantinit s'i vinte mirë ta linte vetëm. Sergei Ivaniçi shtrihej me ëndje mbi bar në diell dhe, duke u shullëhur për shtatë palë qejfe, dërdëlliste përtueshëm.

- S'e beson, po të them, - i llomotiste të vëllait, - se ç'prehje hyjnore është për mua kjo gjendje limontie! Më duket sikur nuk kam asnjë mendim në kokë!

Kurse Konstantin Levini sa s'pëlciste nga mërzia e marazi, ngaqë e dinte që pa të plehu s'do hidhej ku duhej, plorët në parmendë s'do i shtrëngonin sa duhet dhe për punën e dobët do shanin cilësinë e plugjeve.

- Si s'bezdisesh që ecën andej-këndej në mes të vapës? - i thoshte Sergei Ivaniçi.

- Më duhet të shkoj për një minutë në zyrë, - i thoshte Levini dhe e mbante frymën në fushë.



II

Në të hyrë të qershorit ekonomatja, Agafia Mihaillovna, kur po shpinte në bodrum fuçinë me kërpudha turshi, rrëshqiti dhe përdrodhi kyçin e dorës. E vizitoi një mjek i ri, llafazan, i sapoemëruar në ato anë. S'e quajti të rëndë dëmtimin, porositi ta mbanin me kompresa. E mbajtën për drekë, s'po dinte si ta shprehte mirënjohjen që po kuvendonte me të famshmin Sergei Ivaniç Koznishevin. Për t'u treguar në lartësinë e duhur, i llomotiti për thashethemet e atjeshme, iu ankua për punët e zemstvos, që kishin marrë rrokullimën. Sergei Ivaniçi e dëgjonte me vëmendje, e pyeste. E përflaku afshi i bisedimit dhe shprehu disa vërejtje të holla e me peshë, që u çmuan me përulësi nga mjeku i ri. Pasi u largua mjeku, Sergei Ivaniçi shprehu dëshirën të shkonte për peshk. E pëlqente këtë kalim kohe aq të pakuptimtë dhe sikur mburrej kur thoshte që e pëlqente. Konstantin Levini, që duhej të shkonte në arën e lëruar dhe pastaj në luadh, i tha ta çonte me kaloshinë.

Ishte koha para të korrave, që kërkon përqendrim të fuqisë njerëzore. Atë vit bereqeti ishte i mirë, ditët qenë të bukura, të nxehta; netët të shkurtra, me vesë. Rruga i çonte përmes pyllit. Sergei Ivaniçi sodiste gjelbërimin e harlisur: i tregonte të vëllait herë blirin e vjetër me gjethnajën e njomë në të verdhemë, krejt të përtërirë e të mbuluar nga hija e pyllit dhe herë lastarët e rinj të gjelbëruar, plot me lëng jete. Konstantin Levinit s'i pëlqente as të fliste e as të dëgjonte të flitej për bukuritë e natyrës. Fjalët sikur ia zhvishnin bukurinë asaj që sodiste. Tundte kryet dhe mendja i rrihte tjetërkund. Kur dolën nga pylli, vëmendja iu përqendrua në ugarin që ishte në kodër, vende-vende i mbuluar nga bari i verdhë, i mbledhur duaj-duaj dhe vende-vende i lëruar. Qerret zvarriteshin përtueshëm përmes fushës. Levini i numëroi, shifra e kënaqi, mjaftonin për ta ngritur sa më shpejt bereqetin; pa luadhet, e kuptoi se duhej të fillonte kositja e barit. Seç provoi një ndjenjë të veçantë kur solli në mendje kositjen. Kur iu afruan luadhit, Levini e mbajti kalin.

Vesa e mëngjesit nuk ishte tharë ende nën fijet e barit dhe Sergei Ivaniçi, për të mos lagur këmbët, i tha vëllait ta çonte me kaloshinë deri te gëmusha e ajdës, ku lumi bënte bërryl. Levinit i therte në zemër kjo që do bënte, bari i harlisur s'duhej shkelur, por, deshi-s'deshi, e ngau kaloshinën mespërmes luadhit. Bari i lartë sikur i përqafonte rrotat dhe këmbët e kalit, duke lënë farat e pjekura në gishtëzat dhe gavejtë e lagur nga vesa.

Vëllai u ul në rrëzë të gëmushës dhe bëri gati grepin, Levini e hoqi

mënjanë kalin, e lidhi dhe u fut në laudhin si një det bojëhiri në të gjelbër, që s'tundej nga era. Bari me tufat e mëndafshta plot me fara të vinte te mezi. Si i ra mespërmes luadhit, Konstantin Levini doli në rrugë dhe takoi një plak syfryrë, me një shportë në dorë, të mbuluar me pëlhurë, ku kishte bletë.

- I kape ato bletë, Fomiç? - e pyeti.

- E ç'i kapa, Konstantin Dmitriç! Të mos humbas të miat, atë thuaj! Është luzma e dytë... Nga djelmoshat e tu e kam. I nganë kuajt dhe e kapën....

- Si thua, Fomiç: ta fillojmë kositjen apo të presim?

- Zakoni e do të pritet deri në Shën Pjetër, kurse ju kositni më shpejt. Bar i mirë ky i sivjetmi! Zotit i qofshim falë! Gjëja do ketë ç'të hajë.

- Po moti, si do mbajë?

- Si të ketë bërë emër Zoti! Edhe mund të mbajë.

Levini u kthye te i vëllai. Grepit s'po i binte, por Sergei Ivaniçi s'mërzitej. Levini vuri re që, i eksituar nga kuvendimi me mjekun, donte t'i hapte muhabet; kurse ky donte të ktheheshin një orë e më parë në shtëpi, për të marrë masat që të nesërmen të fillonte kositja.

- Shkojmë, - i tha.

- E pse ngutesh? Ulu pak. Je lagur, je bërë qull! Për të zënë s'po zë, por është mirë. Gjuetia ndaj dhe është e mirë, se ke të bësh me natyrën. Ç'bukuri të ka ky ujë ngjyrë çeliku! Po brigjet buzë luadhit? Më sjellin ndër mend enigmën. E di? Bari i thotë ujit: eja të lëkundemi, të lëkundemi.

- Nuk e di këtë enigmë, - i foli pikëllueshëm Levini.

III

- E di ç'po mendoja për ty? - e pyeti Sergei Ivaniçi. - S'i paskeni mirë punët, po të gjykosh nga fjalët e mjekut, që s'dukej budalla. Ta kam thënë dhe ta them: s'bën mirë që nuk shkon në mbledhjet e *zemstvos*, kot e ke që u mënjanove. Në u largofshin më të zotët, punët do shkojnë rrokapjekthi. Ne japim të holla, me to paguhen rrogat, kurse shkolla, infermierí, farmaci s'ka.

- E provova, - tha me zë të ulët dhe pa qejf Levini. - S'mundem! S'kam ç'të bëj!

- E pse s'mundesh? Të them të drejtën, unë ty s'të kuptoj. Të qëndrosh dorëjashtë, të thuash s'je i zoti, s'ta pranoj. Mos e ke nga përtimi?



- Nga asnjë prej këtyre s'e kam. E provova dhe u binda që s'bëj dot gjë, - i tha Levini.

S'e kishte mendjen te ato që po i thoshte i vëllai. Matanë lumit, në arën e lëruar, shihte diçka të zezë, por s'po e shquante dot ç'ishte.

- E pse s'do të bësh asgjë? Ti u orvate, s'të eci, u pajtove me këtë. Si s'paske pak sedër?

- E ç'hyn sedra në këtë mes? - ia ktheu Levini i prekur. - Dikur në universitet më thanë se të tjerët i kuptonin integralet, kurse unë jo, këtij i them sedër. Këtu ndryshon puna: më parë lypset të bindesh që s'të mungojnë aftësi të caktuara, e kryesorja, duhet të bindesh për rëndësinë që ka veprimtaria.

- Po pse, pa rëndësi qenka? - i tha Sergei Ivaniçi i nxehur që i vëllai e gjente zemstvon pa dobi.

- S'më duket diçka e rëndësishme, s'më tërheq. Hë, ç'i thua kësaj? ... - iu përgjigj Levini, që e kishte shquar njollën e zezë: ishte ekonomati që i kishte lënë të lirë fshatarët, që lëronin tokën. "Të kenë mbaruar së lëruari?" - tha me vete.

- Po më dëgjo njëherë, - i tha vëllai i madh me fytyrën e bukur, të vrenjtur e të merakosur. - Çdo gjë ka kufi. S'është keq të mbahesh për origjinal, i sinqertë, ta përbuzësh falsitetin; këto unë i di, por ajo që thua ose s'ka kuptim ose ka kuptim të keq. E si na qenka e parëndësishme diçka që populli, të cilin ti e do, siç thua...

"Kurrë s'e kam thënë", - tha me vete Levini.

- ... të vdesë pa ndihmë? Fëmijët vdesin, sepse mamitë janë xhahile, fshatarët lëngojnë në errësirën e padijes, janë në dorë të ca shkruesve injorantë, ty të është besuar mjeti për t'i ndihmuar, kjo, sipas teje, qenka e parëndësishme?

Sergei Ivaniçi i parashtroi këto mëdyshje: o je aq i pazhvilluar, sa nuk sheh dot atë që mund të bësh, o nuk dëshiron të prishësh qetësinë dhe të turbullosh sqimën për ta bërë këtë punë.

Levini u zu ngushtë: o duhej nënshtruar, o duhej të pranonte që s'kishte ndonjë dëshirë të merrej me veprimtari shoqërore. Kjo e fyente dhe e hidhëronte.

- Edhe ajo, edhe ajo. - i tha i vendosur. - Nuk shoh të jetë e mundur...

- Si? S'qenka i mundur sigurimi i ndihmës mjekësore fshatarëve, po të përdoren me vend të hollat?

- Mua më duket që s'është i mundur... Në tërë këtë hapësirë prej mbi katër mijë kilometër katrore të krahinës sonë, me rrugët mjerane, me tufanet e dëborës, me punëtorët mëditës në verë më duket e pamundur

ndihma mjekësore. Pale, që as mjekësisë nuk i besoj.

- Më fal, po nuk ke të drejtë... Mund të të sjell me mijëra shembuj... Po shkollat?

- E ç'i do shkollat?

- Ç'thua kështu? A është e mundur të vihet në dyshim dobia e arsimit? Në qoftë se nga arsimi ke përfituar ti, përse të mos përfitojnë dhe të tjerët?

Konstantin Levini moralisht e ndiente veten të mbërthyer me shpatulla për muri, në rrëmbim e sipër i doli padashur shpjegimi i arsyes kryesore të shpërfilljes së veprimtarëve shoqërore.

- Ato që u përmendën, mund të jenë gjëra të mira, por përse m'u dashka mua të vras mendjen për ngritjen e ambulancave, që mua s'do më shërbejnë kurrë, të shkollave, në të cilat nuk kam për t'i çuar fëmijët e mi, por edhe fshatarët nuk do duan t'i çojnë dhe unë s'e kam atë bindje që duhet t'i çojnë, - tha.

Sergei Ivaniçin për një çast e habiti kjo logjikë e të vëllait; por në kokë bëri një plan të ri sulmesh. Heshti, nxori një grep, e hodhi dhe, me buzën në gaz, i tha të vëllait:

- Më fal.... po ambulanca hyn në punë. Për rastin e Agafia Mihaillovnës mjekun e zemstvos morëm.

- Them se dora do t'i mbetet e shtrembër.

- Kjo s'dihet... Fshatari i ditur është për ty punëtor më i çmuar dhe më i nevojshëm.

- Jo, pyet kë të duash, - e kundërshtoi me vendosmëri Konstantin Levini. - Punëtori me gramë është më i keq. Kurse rrugët s'i rregullon dot kollaj; sa për urat, me t'i ndërtuar, do ua marrin qerestenë.

- I lëmë më mirë këto, - tha Sergei Ivaniçi i vrenjtur, i cili s'i honepste fare kundërshtimet, sidomos të cave si ky, që kërcenin nga argumenti në argument, duke ndërkallur në bisedë të dhëna të reja. Leshelia e krijuar nuk çkokolepsej kollaj. - Nuk është aty puna. Ti më mirë më thuaj ja se çfarë: a e pranon që të arsimuarit e njerëzve është në të mirën e përgjithshme?

- E pranoj, - u shpreh pa u menduar Levini dhe sakaq u pendua që i kishte shpëtuar nga goja jo ajo që kishte në mendje. Pranimi do të thoshte që deri tani kishte llomotitur gjepura, kishte shprehur mendime që s'kishin kuptim. Nuk dinte ta vërtetonte padobinë e arsimimit, por donte shumë ta vërtetonte. Dhe argumentet dolën të ishin ku e ku më të thjeshtë, nga ç'i priste Konstantin Levini.

- Në e pranofsh për të mirë, - i tha Sergei Ivaniçi, - si njeri i



ndershëm që je, s'ke si të mos e duash dhe të mos e përkrahësh këtë veprimtari, pra, edhe të ndihmosh në vënien në jetë.

- Por ja që ende s'më duket ndonjë punë e mirë, - bëlbëzoi dhe u skuq.

- Si? Po ti vetë sapo the....

- Domethënë, unë s'e quaj as diçka të mirë e as diçka të mundshme...

- Këtë s'ke si e thua pa bërë përpjekje ta vësh në jetë.

- Ta zëmë, - vijoi Levini, - ta zëmë që është kështu, por ja që nuk shoh arsye përse u dashka që për këtë të jem unë ai që duhet të kujdesem.

- Si kështu?

- Meqë i hymë kësaj bisede, do bëje mirë të ma shpjegoje nga ana filozofike, - i tha Levini.

- E ç'hyn këtu filozofia? - iaktheu Sergei Ivaniçi, në mënyrë të tillë, si të mos ia njihte të drejtën të vëllait për të arsyetuar në mënyrë filozofike. Kjo ia ngriti nervat Levinit.

- Po ja që hyn! - i tha i nxehur. - Unë mendoj se forca lëvizëse e veprimeve tona është lumturia vetjake. Unë si çifligar në zemstvot tani për tani nuk shoh asgjë të tillë, që të më sillte përfitim. Rrugët nuk u bënë më të mira dhe s'kanë për t'u bërë, kuajt më çojnë e më sjellin edhe nëpër rrugë të këqija. Mjekët dhe ambulancat s'më duhen, as u jam drejtuar as nuk do u drejtohem ndonjëherë; as i quaj dëmprurëse, siç ju thashë. Për mua, institucionet e zemstvos janë vetëm barrë, më duhet të paguaj tetëmbëdhjetë kopejka për desiatinë, të shkoj në qytet e të fle në shtretër krimbth me tartabiqe dhe të dëgjoj gjithfarë dokrrash e marrëzish, pa asnjë përfitim vetjak.

- Pa prit pak, - e ndërpreu si me të qeshur Sergei Ivaniçi. - Kur punuam për çlirimin e fshatarëve, nuk u shtymë nga interesi vetjak, por bëmë punë.

- Jo! - ia preu fjalën me rrëmbim Konstantin Levini. - Çlirimi i fshatarëve ishte tjetër. Qemë drejtpërdrejt të interesuar. Donim të flaknim tej zgjedhën që na shtypte, të gjithëve ne, njerëzit e mirë. Por të jesh i zgjedhur në zemstvo, të merresh me llagëmxhinjtë dhe qyngjet që duhen shtruar, të bëhesh gjykatës i muzhikut që ka vjedhur sallam, të dëgjosh gjashtë orë dokrrat e avokatëve dhe të prokurorëve, dhe të përhershmen e kryetarit: "A e pranon, i pandehur, që ke vjedhur sallam?" "Urdhëroni?", këtë as e kuptoj e as mundem.

Këto fjalë Levini i tha duke imituar kryetarin dhe të pandehurin, ishte i bindur që po fliste për gjëra me rëndësi. Kurse Sergei Ivaniçi

mblodhi supet.

- E ku kërkon të dalësh?

- Këtu dua të dal, që do mbroj vetëm ato të drejta që më interesojnë mua. Kur na i lexonin letrat xhandarët, isha gati t'i mbroja të drejtat e studentëve për liri dhe pavarësi. E pranoj detyrimin ushtarak, që s'përjashton as fëmijët e mi, jam gati të diskutoj për gjëra që më interesojnë, por punët e zemstvos s'i kuptoj, ndaj s'dua të merrem me to.

Dukej sikur diga, që i mbante fjalët, kishte shpërthyer. Sergei Ivaniçi qeshte pa u ndier.

- Ta zëmë se do jesh i detyruar të dalësh para gjyqit; a do të pëlqente të të gjykonin në Dhomën Penale të dikurshme?

- S'kam pse dal para gjyqit. Kurrë s'do vras njeri. E dini? - u hodh sakaq në një temë që s'lidhej me gjyqet. - Institucionet e zemstvos ngjajnë me ato mështeknat, që i ngulnin ditën e Rrëshajeve, për t'u dukur si pyll i rritur në Evropë; as më bën zemra t'i ujis e as mund t'u besoj këtyre mështeknave!

Sergei Ivaniçi vetëm mblodhi supet, duke shprehur kështu habinë për këto mështekna, ndonëse e kuptoi ç'donte të thoshte i vëllai.

- E po, kështu nuk arsyetohet, - tha.

Kurse Levini donte të përligjej në këtë të metë të madhe, që i njihte vetes lidhur me shpërfilljen e të mirës së përgjithshme, ndaj vazhdoi:

- Për mendimin tim, asnjë veprimtari s'ka si të jetë e shëndoshë, po nuk u mbështet mbi interesin vetjak. Kjo është një e vërtetë e përgjithshme, *filozofike*, - i tha dhe e përsëriti shkoqur fjalën: *filozofike*, duke dashur të tregonte që edhe ai ka të drejtë, si gjithësecili të flasë për filozofinë.

Sergei Ivaniçi përsëri qeshi pa u ndier. "Paska dhe ky filozofinë e vet në shërbim të prirjeve vetjake", - tha me vete.

- Lëre mënjanë filozofinë, - i tha. - Në shekuj filozofia vetëm sa ka gjetur lidhjet e domosdoshme ndërmjet interesave vetjake dhe të përgjithshme. Por kryesore për ne është ta korrigjojmë krahasimin që bëre. Mështeknat s'janë ngulur, por janë mbjellë dhe kërkojnë kujdes të rriten. Të ardhme kanë vetëm ata popuj, vetëm ata popuj mbeten në histori, që dinë ta nuhasin ç'është e rëndësishme dhe me vlerë në institucionet e tyre dhe dinë ta mbrojnë me përkushtim.

Dhe Sergei Ivaniçi e hodhi bisedën në një fushë filozofiko-historike, në të cilën Levini s'kishte si barabitej dhe i tregoi sa të padrejtë e kishte



këndvështrimin.

- Sa për atë që the, se s'të pëlqeka, më fal që po ta vë në dukje, po të vjen nga përtacia e rusit, nga qibra e fisnikut; jam i bindur që është gabim i përkohshëm dhe do të kalojë.

Konstantini nuk foli. E ndjeu shuplakën, por ndjeu edhe tjetrën: ajo që parashtroi ishte e pakuptueshme për të vëllain. E mundonte pyetja, përse s'po e kuptonte: ngaqë s'po dinte ta shpjegonte qartë, ngaqë i vëllai nuk donte apo ngaqë nuk mundte ta kuptonte. Veç hoqi dorë nga thellimi në këto mendime, pushoi së kundërshtuari dhe e çoi mendjen në diçka tjetër, në një çështje vetjake.

Sergei Ivaniçi mblodhi grepin e fundit, Levini zgjidhi kalin dhe ata u larguan.

## IV

Çështja vetjake, për të cilën mendonte Levini gjatë bisedës me të vëllain ishte kjo: vitin e kaluar, kur kishte shkuar për të parë kositjen e barit, ishte përfolur me ekonomatin dhe, për t'u qetësuar, ia kishte marrë kosën një muzhiku dhe i ishte vënë kositjes. I kishte pëlqyer shumë, e pati bërë edhe disa herë të tjera; vetë e kishte kositur livadhin para shtëpisë, kurse këtë vit bëri mendje të kosiste me ditë të tëra bashkë me fshatarët. Por kur shkeli këtu i vëllai, ndodhej në mëdyshje: të kosiste apo të mos kosiste. S'i vinte mirë ta linte vetëm, por edhe tutej mos ky e qeshte. Duke shëtitur nëpër livadh, iu ringjall kujtimi i kositjes dhe thuajse e preu mendjen të dilte nesër në punë. Pas bisedës që ia ngriti keq nervat, e kujtoi vendimin e marrë. "Më duhet të shkrydhem e të shkrifem, ndryshe do më mbytin mendimet zymtake", - tha me vete. Do bënte si do bënte dhe do dilte për të kositur.

Mbrëmanet Konstantin Levini ktheu nga zyra dhe la porositë e nevojshme, çoi njerëz në fshat për të mbledhur kositësit, tha të fillonin nga Livadhi i Kalinovit, që ishte më i madhi dhe më i miri.

- Kosën time çojeni te Titi, i thoni ta mprehë mirë dhe ta marrë me vete nesër; ndoshta do kosis dhe unë, - u tha, duke u përpjekur të fliste sa më shkoqur.

Ekonomati vuri buzën në gaz dhe belbëzoi:

- Si urdhëroni.

Atë mbrëmje kur po pinin çaj, Levini iu drejtua të vëllait me fjalët:

- Koha po mban, nesër do filloj kositjen.

- Më pëlqen shumë kositja, - i tha Sergei Ivaniçi!

- Unë lë kokën. Vitin e kaluar kosita bashkë me fshatarët, nesër tërë ditën me të do merrem.

Sergei Ivaniçi ngriti kryet dhe e pa të vëllain me kureshtje.

- Ti, si? Bashkë me muzhikët? Tërë ditën?

- Po. E bëj me kënaqësi, - tha Levini.

- Si ushtrim fizik s'ka të dytë, por të kositësh tërë ditën? - e pyeti pa pikën e qesëndisë.

- E kam provuar; në fillim është e rëndë, pastaj puna të rrëmben. Them se s'do mbetem pas...

- Kështu, domethënë! Po muzhikët, si? Me siguri, gati i kanë thumbat e romuzet për zotërinë e fandaksur.

- Jo, pse? Është një punë sa e gëzuar, aq dhe e vështirë, nuk u arrin koha as të mendojnë për romuze.

- Po drekën si? Me ta do ta hash? Gjelin e detit të pjekur dhe shishen e verës lafit s'kanë si jua sjellin: s'është mirë.

- Në pushim do kthehem në shtëpi.

Atë mëngjes Konstantin Levini u ngrit më herët se zakonisht, por u vonua duke dhënë porosi dhe urdhëra; kur erdhi në livadh, kositësit po bënin radhën e dytë. Që nga kodrina u duk pjesa e kositur bojë gri me pirgjet e zinj të kaftanëve, që kishin zhveshur kositësit në ato vende, ku kishin nisur radhën e parë. Kur u afrua, shqoi muzhikët që çapiteshin përbri njëri-tjetrit në një varg të gjatë dhe tundnin kosat secili në mënyrën e vet; disa ishin në jelekë, shumica në këmisha. I numëroi: ishin dyzet e dy vetë.

Lëviznin ngadalë nëpër fundin disi të lakuar të livadhit. Disa nga të vetët Levini i njohu: ishte plaku Ermil veshur me këmishë të gjatë të bardhë, që ecte i kërrusur dhe lëvizte me vërtik kosën; ishte dhe Vaska, djaloshi gojëmbël dhe i sjellshëm, që kishte punuar karrocier te Levini, që i jepte aq vërtik kosës, sa priste barin e një radhe; ishte dhe Titi, ustai i Levinit për punë të kositjes, një muzhik trupvogël dhe thatanik. Ecte përpara pa u kërrusur dhe sikur lozte me kosën, duke e palosur barin në radhën e vet të gjerë.

Levini i zbriti kalit, e lidhi në buzë të rrugës, iu afrua Titit, që nxori kosën nga një gëmushë dhe ia dha zotërisë.

- E keni gati, zotëri. Brisk e mprehtë, kosit vetë, - i tha Titi me buzën në gaz; kur i dha kosën, hoqi kapelen.

Levini e mori, e provoi. Pasi mbaruan radhën e dytë, kositësit të djersitur dhe të kënaqur dolën njëri pas tjetrit në rrugë, u përshëndetën me zotërinë me buzën në gaz. E shihnin të ngazëllyer, por asnjë s'hapi gojë derisa u afrua një plak shtatselvi me fytyrë të rrudhosur pa mjekër, me gozhup prej lëkure qengji dhe i foli:



- Dëgjo, zotëri! Në i përveshe mëngët, mos ngel prapa! - U dëgjuan të qeshura të përmbajtura.

- Do përpiqem, - u tha Levini dhe qëndroi përbri Titit, në pritje të fillimit të radhës së tretë.

- Ki mendjen! - e paralajmëroi plaku.

Bari i buzërrugës qe fijeshkurtër. Levini, që ndiente mbi vete shikimet dhe dukej i hutuar, kosat e para s'i hodhi si duhej, ndonëse vuri të gjithë forcën. Që prapa shpine dëgjoi të thoshin.

- S'është vënë mirë tehu, doreza është e lartë, i duhet të përkulet thellë.

- Mëshoi më fort thembrës.

- S'ka gjë, do ia marrë dorën, - i qetësoi plaku. - Ja, eci... E ke të gjerë radhën, do lodhesh... Je zotëri, punon për veten. Kosite deri në fund! Neve, muzhikëve, s'do na e falnin këtë.

Bari erdhi më i butë; Levini dëgjonte, por nuk përgjigjej, përpiqej të kosiste sa më mirë, s'i ndahej as dhe një hap Titit. Bënë nja njëqind hapa. Titi i lëvizte përpara pa u ndalur, pa treguar shenja lodhjeje, kurse Levinin po e mbyste mëdyshja dhe frika mos nuk do ia dilte mbanë, sepse qe lodhur shumë.

Po e ndiente që po i shteronin forcat, por s'e luste Titin të ndaleshin. Atë çast Titi ndali vetë, u përkul, mori pak bar, fërkoi kosën dhe zuri ta mprihte. Levini drejtoi trupin dhe u mbush me frymë; pa përreth. Prapa tij vinte një muzhik, që, me ç'dukej, edhe ai ishte lodhur; pa iu afruar Levinit, ndali dhe u mor me mprehjen e kosës. Titi e mprehu kosën e vet e të Levinit dhe vazhduan më tutje. Ai ecte pa u ndalur, pa ndier lodhje; Levini s'i ndahej, vinte të gjitha forcat të mos mbeste; sa vinte e po i vështirësohej puna. Erdhi një çast, që e ndjeu se s'kishte më forca, por pikërisht atëherë Titi ndali dhe filloi mprehjen.

Kështu e përfunduan një radhë. Levinit iu duk veçanërisht e vështirë; veç kur i erdhi fundi dhe Titi hodhi në krahë kosën, e me hap të ngadaltë eci gjatë copës së kositur, edhe Levini ndoqi shembullin e tij. Djersët i shkonin çurg, i pikonin në majën e hundës dhe në mjekër, këmisha i qe bërë qull, si ta kishe lagur në ujë, por veten e ndiente mirë. Veçanërisht e ngazëllente besimi se do ia dilte mbanë. Ia theu zemrën vetëm një gjë, s'kishte mundur ta ruante drejtimin. "Do i mëshoj më pak krahut, do i jap më shumë vërtik me trup", - tha me vete. Vuri re që radhën e parë

Titi e përshkoi shpejt, duke dashur, me sa dukej, ta vinte në provë zotërinë dhe radha qëlloi goxha e gjatë. Radhët e tjera qenë më të lehta, por përsëri iu desh të tendoste forcat, për të mos mbetur prapa muzhikëve. Për asgjë s'mendonte, asgjë s'dëshironte, përveç të mos mbetej prapa dhe të bënte punë të paqme. Dëgjonte vetëm vringëllimën e kosave dhe shihte përbri figurën e Titit, gjysmërrethin që bënte kosa, barin që përthyhej ngadalë dhe valë-valë dhe kurorat e luleve, që paloseshin pranë tehut të kosës, më tej shihte fundin e radhës, ku e priste pushimi.

Në mes të punës, papritur e papandehur ndjeu një flladitje këndellëse t'i kalonte nëpër trupin e nxehur. Ngriti sytë nga qielli, pa të afrohej një re e ulët, e zezë, që sillte shi pikëmadh. Disa muzhikë shkuan të merrnin kaftanët dhe t'i vishnin, të tjerët, ashtu si Levini, mblodhën supet të gëzuar nga fresku i pikave të shiut.

Bënë edhe disa radhë, herë me bar të mirë e herë me bar të keq. Levini s'e kishte fare idenë e kohës. Në punë i ndodhi një ndryshim që po e kënaqte shumë. Në mes të punës, kishte minuta, kur as vetë s'e dinte ç'ishte duke bërë, veten e ndiente të lehtësuar dhe radhën e bënte shumë të rregullt dhe pa e ndier, si Titi. Por, me ta çuar mendjen te kjo që po bënte, dhe ndërsa përpiqej të punonte më mirë, e ndiente menjëherë barrën e rëndë të punës dhe radha s'i dilte si duhej. Pasi kaloi edhe një radhë, donte të niste një të re, por Titi ndali, iu afrua plakut dhe diç i foli. Të dy panë diellin. Levinit s'i shkoi në mendje që muzhikët kishin katër orë që po kositnin dhe duhej të hanin.

- Pushim, zotëri, - tha plaku.

- Erdhi ora e bukës? Po mirë.

Levini ia dha kosën Titit dhe bashkë me muzhikët, që shkonin për të marrë kaftanët dhe bukën, iu drejtua kalit. Tani i ra pikës, që s'e kishte parashikuar mirë kohën, shiu ia kishte lagur barin e sapokositur.

-Do na e prishë sanën, - tha .

-S'ka gjë zotëri: kosit në shi, po mblidh me diell, - i tha plaku.

Levini i hipi kalit dhe shkoi në shtëpi. Sergei Ivaniçi sapo qe çuar. Pasi hëngri mëngjes, Levini u nis përsëri të kositte. Sergei Ivaniçi ende nuk ishte veshur dhe nuk ishte ulur në dhomën e bukës.

## V

Pas mëngjesit Levini zuri vend ndërmjet plakut hokatar, që e ftoi të ishin komshinj dhe një muzhiku të ri, të martuar këtë vjeshtë dhe që e kishte herën e parë që kosiste. Plaku bënte përpara me trupin gargi, me ritëm e rregull lëvizte këmbët dhe me lëvizje të fuqishme të trupit, si duke luajtur, hapte brazdë të gjerë përpara. Pranë Levinit kosiste Mishka. Fytyra e tij ëmbëloshe e rrethuar nga flokët e bukur, të lidhur me një kurorë bari të njomë, tendosej nga sforcimet, por kur e shihnin, vinte buzën në gaz. Dukej që më mirë vdiste, se pranonte që e kishte të vështirë.



Në vlugun e punës kositja s'po i dukej e vështirë; djersët palë-palë ia freskonin fytyrën, dielli që i përvëlonte shpinën, kokën dhe llërët e përvëluara, i jepte forcë dhe qëndresë në punë; gjithë më dendur i vinin ato gjendje pavetëdije, kur mund të mos mendonte për atë që bënte. Kosa e priste vetiu barin. Ishin minuta të mbushura me lumturi. Edhe më ngazëlluese u bë puna, kur iu afruan buzës së lumit dhe plaku mori një shukë bari të njomë, e shplau në ujë dhe fërkoi çelikun; mblodhi disa luleshtrydhe dhe e qerasi me to Levinin.

- Njome gojën! Gjë e mirë!- i tha duke i shkelur syrin.

Levinit iu duk sikur s'kishte provuar gjë më të shijshme. Pas kësaj bëri një shëtitje aq prehëse me kosën në dorë, fshiu djersët, u mbush me frymë sa deshi dhe i hodhi një sy rreshtit të kositësve, mbajti vesh ç'bëhej në pyll e në arë. Sa më gjatë kositte, aq më dendur e pllakosnin minuta harrese, kur s'ishin krahët ata që e vërtisnin kosën, por ishte vetë kosa ajo që e lëvizte tërë trupin e mbushur me jetë dhe si me magji, pa menduar për të, puna bëhej e rregullt dhe e shtruar, ashtu vetiu. Ishin minuta të lumtura.

Të vështirë e kishte atëherë, kur duheshin ndërprerë këto lëvizje të pavetëdijshme dhe duhej menduar si të kositej bari në plisa, apo duhej prerë lëpjeta, e përzier me barishte të këqija. Plaku këtë e bënte me lehtësi: i dilte përpara plisi, e ndryshonte lëvizjen dhe, o duke u mbështetur në thembër, o me fundin e kosës, e shtypte plisin nga të dyja anët me disa goditje të vogla. E bënte dhe shihte me kujdes ç'i dilte tjetër përpara: herë shkulte me rrënjë ndonjë barishte, herë e flakte mënjanë ndonjë degë me bishtin e kosës, herë vështronte i përqendruar folenë e shkurtëzës, nga fluturonte femra e trembur, herë kapte ndonjë gjarpër dhe, si e ngrinte lart me majën e kosës, ia tregonte Levinit, pastaj e flakte. Levinit dhe djaloshit pranë tij ndërprerje si këto ia vështirësonin kositjen. Ishin në vlugun e punës, e kishin shtruar kositjen, s'u pëlqente t'i ndryshonin lëvizjet dhe të vrojtonin ç'kishte përpara.

Levini s'e vuri re si kaloi koha. Po ta kishin pyetur sa kohë kishte që kositte, do të përgjigjej: gjysmë ore. Kurse po afronte dreka. Pasi e mbaroi radhën, plaku i tregoi në drejtim të djemve dhe vajzave, që

afroheshin nga anë të ndryshme dhe mbanin ndër duar bohçe me bukë dhe shtamba me kvas të shtuposura me leckë.

- Po vijnë picirukët! - i tha dhe i tregoi me dorë, pastaj vuri pëllëmbën strehë dhe pa diellin. Si kositën edhe dy radhë, plaku ndali.

- Do hamë drekë, zotëri, - i tha.

Kositësit ecën drejt lumit, te kaftanët, ku i prisnin fëmijët me drekën. Muzhikët u mblodhën: kush kishte punuar larg u ul në hijen e qerreve, ata që ishin afër u ulën nën një gëmushë, të mbuluar thuajse krejt nga bari.

Levini u ul bashkë me ta, nuk donte të ikte. E ndienin veten lirshëm me zotërinë, u bënë gati të hanin. Disa lanë duar e faqe, më të rinjtë u krodhën në lumë, të tjerë rregulluan vendin e ngrënies dhe të pushimit. Plaku përsheshi bukën në një tas, e shtypi me lugë, hodhi pak kvas nga shtamba, bukën tjetër e preu thela-thela dhe si e kriposi, bëri kryqin e tha lutjen.

- Ja dhe përsheshi im, zotëri. Provoje, - i tha dhe u ul në gjunjë para tasit.

Përsheshi ishte aq i shijshëm, saqë Levini nuk u pendua që ndenji. Hëngri me plakun dhe biseduan për punët e fshatit, për hallet e familjes së plakut, i tregoi për punët e veta, kuptohet, për ato që i interesonin plakut. E ndjeu veten më të afërt me të se me të vëllain, vuri buzën në gaz, kur e kapi veten në ca çaste dobësie për plakun. Pas bukës, plaku bëri kryqin, u shtri aty pranë dhe vuri nën kresë ca tufa bari. Levini ndoqi shembullin e tij dhe, pavarësisht nga bezdia e mizave dhe e harrjeve, që i ngjiteshin pas këmishës së lagur nga djersa, ia gudulisnin fytyrën e djersirë, e zuri gjumi përnjëherësh dhe u zgjua vetëm atëherë, kur dielli kishte kaluar në anën tjetër të gëmushës dhe po i afrohej. Plaku kishte kohë që ishte çuar dhe po mprihte kosat e djelmoshave. Kur u zgjua, mezi e kuptoi ku ndodhej. Vendi kishte ndryshuar. Hapësira e madhe e livadhit ishte kositur dhe llamburiste nga një ndriçim tjetërlloj në rrezet e diellit që po perëndonte. Edhe gëmushat e kositura buzë lumit, edhe lumi vetë, që pak më parë nuk dukej dhe që tani vetëtinte nga një vezullim çeliku, edhe fshatarët që kositnin, edhe bari i lartë aty ku ende s'ishte korrur, edhe gjeraqinat, që fluturonin mbi livadhin e zhveshur, të gjitha po i dukeshin të reja. Pasi erdhi në vete, Levini shtiu në mendje sa ishte kositur dhe ç'mund të bëhej ende sot. Puna e bërë ishte e madhe, kishin mbetur vetëm qoshet, ku radhët zvogëlohen, por Levinit ia kishte ënda të kositte edhe më atë ditë, i vinte inat me diellin që po ulej aq shpejt në horizont.



- Do kemi kohë ta kositim edhe Mashkin Verhun? - e pyeti plakun.

- Në dashtë Zoti. Dielli po ulet. Veç në u dhënç një gotë vodkë djemve?...

Gjatë një pushimi, plaku u tha:

-E kositëm Mashkin Verhun, do kemi për vodkë.

- E kositim posi! Eja, Tit! I japim dërrmën! Hamë kur të bëhet natë! - u dëgjuan disa zëra. Hëngrën ç'kishin dhe iu vunë punës.

- Forca djema! - u grishi Titi dhe i pari u lëshua me vrap.

- Shkojmë, - tha plaku dhe e arriti me të shpejtë. -Mos më dil përpara, të kosis!

Iu përveshën punës të rinj e pleq. Punonin me ngut, por pa e prishur barin, duke i ruajtur radhët. Qoshet e mbetura u kositën sa të hapësh e të mbyllësh sytë. U derdhën për te Mashkin Verhu. Dielli qe ulur prapa pyllit, kur filluan aty punën. Bari u vinte deri në brez, ishte i butë dhe i njomë, gjethemadh, aty-këtu dukej i larmë nga lulenuret.

Pas një këshillimi të shkurtër, si të kositnin më mirë, përsëgjati apo përsëgjeri, Prohor Ermilini, një muzhik gjatovinë e ziosh që mbahej për kositës i mirë, doli përpara dhe hapi vijën e parë, pastaj u kthye. U rreshtuan përbri tij dhe kositën duke zbritur kodrinën deri te lugina dhe pastaj duke iu ngjitur lart deri te buza e pyllit. Dielli qe fshehur prapa pyllit dhe tani ndriçohej vetëm maja e kodrës, lugina po mbulohej nga një mjegull e lehtë. Kositësit punonin në hijen flladitëse, bari qe lagur nga vesa. Puna ziente.

Bari erëmirë dhe gjithë lëng kositej me shushurimë dhe palosej në radhë të rregullta. Vendi erdhi e u ngushtua, kositësit u ndodhën fare pranë njëri-tjetrit, dëgjoheshin edhe tringëllimat e kosave që përplaseshin, vringëllimat e shkurtra, të furishme, fërshëllima e grihës me kosën që mprehej, buçisnin zërat gazmorë të fshatarëve.

Levini, si dhe më parë kosiste ndërmjet plakut dhe fshatarit të ri. Plaku, që e kishte veshur gozhupin prej lëkure qengji, e tundte lirshëm, si dhe më parë kosën, s'pushonte së foluri dhe së bëri shaka. Në rrëzë të pyllit u dilnin përpara kërpudha të mëdha, të bardha, të nginjura me lëng, që i prisnin me kosë, pastaj i merrnin dhe i futnin në trastë.

-Duhet gostitur plaka! - thoshte plaku.

Kositja e barit të njomë ishte e lehtë, por puna vështirësohej nga ngjitjet dhe zbritjet në kodrinë dhe faqeve të përroit. Por plaku s'donte t'ia dinte. Duke tundur me vërtik kosën, si dhe më parë, i ngjitej me çap të lehtë kodrinës, shkelte me siguri me opingat e mëdha; ndonëse i dridhej i tërë trupi dhe i valvitej këmisha e gjatë, nuk linte t'i shpëtonte pa u

kositur as dhe një fije bari, as dhe një kërpudhë, pa hequr dorë dhe nga shakatë. Levini s'i ndahej dhe me vete thoshte se do rrëzohej e do rrokullisej në këto rrëpira të vështira për t'u ngjitur edhe pa kosë. Por vazhdonte të ngjitej dhe vazhdonte të kosiste, i dukej sikur e shtynte përpara një forcë e jashtme.

## VI

Mashkin Verhun e kositën, u veshën dhe të kënaqur u nisën për në shtëpi. Levini i hipi kalit dhe pa ëndje u përshëndet me fshatarët. Pas pak ktheu kokën prapa. S'dukej më njeri. Vendi qe pështjellë nga tisi i mjegullës. Dëgjohej rrallë tek ndonjë e qeshur apo klithmë gazmore.

Sergei Ivaniçi kishte kohë që e kishte ngrënë drekën dhe po pinte ujë me akull e limon në dhomën e vet; po shfletonte gazetat dhe revistat e sapoardhura. Levini hyri ta përshëndeste. Flokët e qullur nga djersa i qenë ngjitur në ballë, fytyra i qe nxirë, këmisha e lagur i qe ngjitur pas trupit. Hyri vrulltas dhe i foli hareshëm.

- E kositëm të gjithë livadhin dhe kodrën! Ç'bukuri! Po ti si ia kalove? - Dukej që e kishte harruar fare bisedën e pakëndshme që kishin patur dje.

- O Zot! Po si qenke bërë! - i tha Sergei Ivaniçi i çmeritur nga ajo që pa. - Po mbylle derën! U mbush dhoma me miza.

Sergei Ivaniçi s'duronte mizat, dritaret i hapte vetëm natën, derën e mbante kurdoherë mbyllur.

- Asnjë s'hyri. Po të ketë hyrë, e zë unë. S'e merr dot me mendje ç'kënaqësi! Po ti si ia kalove?

- Mirë. Po ti tërë ditën kosite? Të ka marrë uria, me siguri. Kuzmai e ka gati drekën.

- S'më hahet. Hëngra atje. Po shkoj të lahem.

- E po, shko; pas pak më ke aty, - i tha Sergei Ivaniçi, duke tundur kokën qortueshëm. - Shko, lahu shpejt! - shtoi duke qeshur dhe mblodhi librat. E ngazëlleu kjo që i tregoi Levini, donte të rrinte me të. - Po shiu si? Të zuri?

- E ç'shi zeza! Ca pika qenë. Erdha. The që ia kalove mirë? Shyqyr. - Dhe Levini u largua.

Pas disa minutash vëllezërit u takuan në dhomën e bukës. Levini u shtrua të hante, që të mos i mbetej hatri Kuzmait, por kur e provoi, gatimi i pëlqeu shumë. Sergei Ivaniçi e shihte me buzën në gaz.



- Ke një letër, - i tha. - Kuzma, sille pak, por mbylle derën mirë.

Është nga Oblllonski. Levini e lexoi me zë të lartë. "Mora një letër nga Dolli. Është në Jergushovë, s'i ka mirë punët. Po munde, shko, i thuaj një fjalë. Do gëzohet shumë, kur të të shohë. Është vetëm aty; vjehrra me vjehrrin janë jashtë shtetit". Letra qe shkruar nga Peterburgu.

- Do vete, patjetër! - tha Levini. - Shkojmë bashkë. Si grua s'e ka shoqen!

- Është larg prej këtej?

- Nja pesëdhjetë kilometra. Veç, rruga është e shtruar. Do kënaqemi.

- Me gjithë qejf, - tha Sergei Ivaniçi gjithë duke buzëqeshur.

Humori i mirë i vëllait të vogël i kaloi edhe atij.

- Ç'oreks që ke! - i tha duke parë fytyrën dhe qafën e skuqur nga dielli të përkulura mbi pjatë.

- Mos pyet! S'e merr dot me mendje sa shumë të ndihmon t'i largosh nga vetja marrëzitë e jetës. Dua ta pasuroj mjekësinë me një koncept të ri: me *Arbeitscur*[1]

- Me ç'shoh, ti s'ke nevojë.

- Po, por të sëmurët nga nervat.

- S'është keq ta provosh. Doja të vija të të shihja duke kositur, por më mbyti vapa, s'shkova dot më tutje pyllit. U çlodha pak dhe çava përmes pyllit, ktheva në fshat, takova tajën tënde, e pyeta ç'mendim kanë fshatarët për ty. Me ç'kuptova, s'e shohin me sy të mirë këtë që bën. Më tha: "S'janë punë zotërie". Se në popull janë rrënjosur thellë disa pikëpamje lidhur me "punët e zotërinjve". S'u pëlqen kur zotërinjtë s'u përmbahen këtyre kornizave.

- Ndoshta. Por unë u kënaqa si rrallë herë në jetën time. S'shoh ndonjë gjë të keqe në këtë mes, - iu përgjigj Levini. - E ç'të bëj, nëse atyre s'u pëlqen? Kjo s'ka ndonjë rëndësi.

- Po e shoh që je i kënaqur. Të qesh nuri dhe të ndrit fytyra.

- Shumë. E kositëm livadhin. Me ç'plak të lezetshëm kam biseduar!

- Edhe unë s'ia kalova keq: zgjidha dy probleme shahu, njëra ishte tejet zbavitëse, hapej me kalanë. Do ta tregoj. Pastaj mendova edhe për bisedën tonë të djeshme.

- Për bisedën tonë të djeshme? - e pyeti Levini, duke kapsitur sytë i lumur pas asaj ngrënieje të shijshme, pa mundur ta sillte dot në mendje bisedimin e djeshëm.

- Them se ke pjesërisht të drejtë. Pikëpamjet tona ndryshojnë në një pikë: ti mban për shtysë të vetme të punëve interesin vetjak, kurse

*1) kura e punës (gher.)*

unë them se për njeriun e zhvilluar dhe të kulturuar më kryesori është interesi i përgjithshëm. Ndoshta ke të drejtë, kur thua se ishte më e dëshirueshme veprimtaria me leverdi materiale. Veç, je njeri i rrëmbyer, je shumë *prime-sautiere*, siç thonë francezët, parapëlqen o veprimtarinë e pasionshme, energjike, o asgjë.

Levini e dëgjonte po asgjë nuk kuptonte dhe nuk donte të kuptonte. Priste i trembur mos i bënte ndonjë pyetje, por vëllai s'i bëri.

- Kështu, vëllaçko, - e mbylli Sergei Ivaniçi dhe i ra krahëve.

- Po, po. Ke të drejtë. S'ngul këmbë në timen. "Po ç'debat kemi patur dje? - pyeti veten. - E po, edhe unë paskam të drejtë, edhe ai paska të drejtë. Më mirë s'ka ku vete. Duhet shkuar në zyrë për të dhënë disa porosi". U çua duke u shtriqur dhe duke qeshur.

Edhe Sergei Ivaniçi qeshte.

- Do të dalësh? Dalim bashkë, - i tha për të mos e lënë vetëm vëllain. - Shkojmë edhe në zyrë, po të nevojitet.

- O perëndi! - thirri Levini, po me aq zë të lartë, sa Sergei Ivaniçi u tremb.

- Ç'është? Ç'pate?

- Si e ka dorën Agafia Mihaillovna? - e pyeti dhe i ra ballit me pëllëmbë. - Harrova fare të pyes.

- E ka më mirë.

- Po shkoj vetëm një minutë. Sa të përgatitesh për të dalë, më ke këtu.

Dhe u dëgjua kërcitja e shpeshtë e takave të këpucëve të tij nëpër shkallë.

## VII

Stepan Arkadiçi kishte vajtur në Peterburg për të kryer detyrimin e natyrshëm, që e dinë mirë të gjithë nëpunësit, ndonëse të pakuptueshëm për ata që nuk shërbejnë: të dukej në ministri për të mos ia shuar emrin nga defteri. Por, duke kryer këtë detyrë, Stepan Arkadiçi me xhepat plot me paratë e shitjes së pyllit, e kalonte kohën me dëfrime e argëtime marramendëse, në vrapimet me kuaj dhe në vila. Në këtë kohë Dolli me fëmijët shkoi në fshat për të pakësuar sa më shumë shpenzimet.

Shtëpia e madhe e vjetër e Jergushovës ishte rrënuar, por i ati i Dollit e riparoi dhe e shtoi. Shtesa, e ngritur kur Dolli ishte foshnjë, qe e rehatshme, por qëndronte mënjanë hyrjes kryesore. Tani edhe shtesa qe


vjetëruar dhe kalbur.

Kur Stepan Arkadiçi u nis në pranverë në ato anë për të shitur pyllin, Dolli e porositi të kujdesej edhe për shtëpinë, të urdhëronte të riparohej çdo gjë që mund të riparohej. Ky, si të gjithë burrat që janë me faj në sy të grave, ç'nuk bënte për ta ndier sa më mirë veten e shoqja: e pa vetë shtëpinë, dha urdhrat e duhura për të qenë çdo gjë sa më mirë. U kujdes për veshjen e mobiljeve, për perdet, për kopshtin, për lulet, deri dhe për vendin ku do laheshin, por la pas dore sa e sa gjëra të domosdoshme, që Daria Aleksandrovna i vuri re me të ardhur.

Sado që përpiqej të dukej bashkëshort dhe atë i kujdesshëm, Stepan Arkadiçi harronte që kishte grua dhe fëmijë. Ishte beqar i regjur, me shijen e beqarit e shijonte botën. Me t'u kthyer në Moskë, i shpalli me krenari të shoqes që çdo gjë ishte në rregull, se shtëpia ishte si e kukullës dhe e këshilloi të nisej një orë e më përpara. Ia dinte leverdinë vajtjes në fshat: fëmijët do shëndosheshin, shpenzimet do pakësoheshin, vetë do ishte i lirë. Daria Aleksandrovna e quante të domosdoshme vajtjen në fshat për shëndetin e fëmijëve, sidomos të vajzës së vogël, që s'po e merrte dot veten pas skarlatinës; por e dëshironte edhe për t'ju shmangur fyerjeve të vogla, borxheve, detyrimeve, që ia nxinin jetën. Udhëtimi për të ishte këndellës edhe sepse shkonte me shpresën të tërhiqte në fshat motrën e vogël, Kitin, që me ditë pritej të kthehej nga jashtë shtetit. Kiti i shkruante se s'gjente gjë më të mirë se kalimi i verës me Dollin në Jergushovë, ku do u ringjalleshin kujtimet e fëmijërisë.

Kohët e para të jetës në fshat ishin të vështira për Dollin. Erdhi këtu me mbresat e fëmijërisë, pandehte që fshati do ishte shëptim nga të gjitha telashet e qytetit, pale që do rronte më lirë, më me bollëk dhe fëmijët do ndiheshin mirë. Tani që e vetme ishte zonjë shtëpie, u bind që s'ishte ashtu.

Të nesërmen e mbërritjes ra një rrebesh i madh, dhomat e fëmijëve dhe korridori pikuan, krevatet i çuan në dhomën e pritjes. S'gjetën një gjellëbërëse për të qenë; deri qumësht e gjalpë për fëmijët s'kishte. Vezët qenë me kët, mishi i pulës i rrallë. Deri pastruese për shtëpinë s'qe e lehtë të gjenin, ishin të zëna me mbledhjen e patates. As për të dalë me karrocë nuk dilte dot, sepse njëri nga kuajt tërhuzej dhe s'të linte ta lidhje te timoni. S'kishe ku të bëje banjo, tërë bregu i lumit ishte i përbaltur dhe i ndotur nga gjëja e gjallë, deri edhe për të shëtitur nuk kishe ku, sepse gjëja e gjallë e kishte thyer gardhin dhe hynte në oborr, pale që ishte dhe një dem i ndërkryer, që ulërinte e të kallte datën. As dollape për të qenë për të varur fustanet nuk kishte, ata që ishin o nuk

hapeshin fare, o qëndronin gjithmonë të hapur. Mungonin enët e kuzhinës, si të bakërtat, ashtu dhe ato prej balte, në jerevi nuk kishte kazan, deri as dërrasë për të hekurosur nuk kishte.

Kohët e para nikoqiren e mbyti dëshpërimi, deri makthi; ra telef, ndihej e pafuqishme të bënte diçka, e mbysnin lotët. Ekonomati, një ish oficer artilerie, që Stepan Arkadiçi e vuri në krye të detyrës ngaqë ishte bukurosh dhe i respektueshëm, s'e çante fare kokën për mangësitë e shumta, i fliste Daria Aleksandrovnës tërë respekt e përulësi: "E pamundur të bësh diçka! Janë njerëz të prapë e të liq!" Nuk bënte asnjë punë.

Gjëndja dukej pa rrugëdalje. Por në shtëpinë e Obllonskëve, ashtu si në të gjitha familjet, kishte një njeri që, ndonëse s'binte fare në sy, ishte i rëndësishëm dhe shumë i dobishëm. Ishte Matrena Filimonovna. Kjo e qetësonte zonjën dhe i thoshte se do *rregullohej* (ashtu si dhe Matvei, e kishte në majë të gjuhës këtë fjalë). Vepronte pa u ngutur dhe pa e prishur terezinë. U lidh me ekonomatin, pinë çaj me të dhe me të shoqen, e shqyrtuan mbarë e prapë gjendjen.

Ajo, ekonomati, e shoqja e tij, kryeplaku, llogaritari formuan një si klub nën akacie dhe me forca të përbashkëta, pas një jave *e rregulluan* çdo gjë. U riparua çatia, u gjend gjellëbërësja, u blenë pulat, lopët dhanë qumësht, oborri u rrethua, dollapët u riparuan, u gjend edhe dërrasa për hekurosje, dhoma e fëmijëve u mbush me aromën e rrobave të lara dhe të hekurosura.

- Kështu, de! Sa e prishët kot gjakun, - i tha zonjës Matrena Filimonovna.

Deri edhe vend për banjë rregulluan, të rrethuar me kallamishte. Daria Aleksandrovnës iu kthyen përsëri shpresat për një jetë të qetë fshati. Veç, nënë e gjashtë fëmijëve, siç ishte, nuk kishte si të qe krejtësisht e qetë: o sëmurej njëri, o i mungonte ndonjë diçka tjetrit, o ndonjëri tregohej i nervozuar dhe tekanjoz. Por telashet dhe përkujdesi i këtij lloji ishin për Darie Aleksandrovnën mundësia e vetme e lumturisë. Pa këto do të mbetej vetëm për vetëm me mendimet për të shoqin, që nuk e donte. Vërtet që dridhej e leqendisej edhe nga luhatjet më të vogla në gjendjen shëndetësore dhe në sjelljen e fëmijëve, por ishin pikërisht fëmijët ata që ia shpërblenin mundimin dhe merakun e nënës me gëzimet e vogla, të përditshme që i jepnin dhe që ishin aq mikluese. Ishin thuajse të padukshme, si floriri në rërë, dhe në çaste dëshpërimi prirej të shihte vetëm hidhërim në jetën e saj, por kishte edhe minuta të bukura, që ia ngrinin zemrën peshë, që shihte floririn safi.



Tani, në këtë vetmi fshati, gjithë më dendur po i shijonte këto gëzime. Ç'nuk bënte për ta detyruar veten të mendonte se më të lumtur s'kishte, se fëmijë më të mbarë e më të bukur se të sajët s'kishte. Ishin krenaria e saj.

VIII

Nga fundi i majit, kur ishte rregulluar pak a shumë mirë, Dolli mori nga i shoqi përgjigjen e letrës, në të cilën i ankohej për parregullsitë e jetës në fshat. Ky i kërkonte ndjesë që s'i kishte menduar punët si duhej dhe i jepte fjalën se do vinte me mundësinë e parë të krijuar. Kjo mundësi nuk iu krijua dhe deri në fillim të qershorit. Daria Aleksandrovna jetoi e vetme në fshat.

Të dielën e Shën Pjetrit shkoi në kishë për t'i kunguar fëmijët. Në bisedat kokë më kokë me të motrën, me të ëmën, me miqtë, jo një herë i kishte habitur me mendimet e çlirëta për fenë. Kishte një besim të sajin, të çuditshëm, të bazuar mbi metempsikozën, s'u besonte dogmave fetare. Ndërkaq në familje, jo sa për sy e faqe, por me gjithë shpirt i respektonte ritualet fetare dhe që fëmijët kishin një vit pa u kunguar, s'e ndiente aspak mirë veten; me përkrahjen e plotë të Matrena Filimonovnës vendosi ta bënte me çdo kusht.

Që më parë e mendoi si do ta vishte secilin, ç'stoli do u bënte. U qepi rroba të reja, ua rregulloi dhe ua pastroi të vjetrat, u lëshoi tegelat dhe kindat, u qepi komçat, ua rregulloi dhe ua përtëriu dhe ua hekurosi fjongot. Vetëm fustani i Tanjës, që e mori përsipër ta bënte anglezja, ia prishi gjakun: tegelat s'kalonin aty ku duhej, mëngët qenë shumë të dala, fustani i rrinte mos më keq. Matrena Filimonovnës i shkoi mendja t'i vihej një copë në shpatulla dhe t'i hidhej përsipër pelerina. U rregullua çdo gjë, por anglezes i mbeti hatri. Në mëngjes çdo gjë u duk në rregull dhe rreth orës nëntë fëmijët, që rrezatonin hare e lumturi, të veshur e të pispillosur, qëndronin në hajat para pajtonit dhe prisnin mamanë. Pas pak doli Daria Aleksandrovna, e veshur me fustan të bardhë tyli, zuri vend në pajtonin, ku kishin mbrehur edhe Murron e ekonomatit, përveç Arapit të tyre.

Këtë herë Daria Aleksandrovna ishte kujdesur posaçërisht për tualetin. Më parë vishej e stolisej për veten e saj, që të dukej e bukur e t'u pëlqente të tjerëve; më pas, kur filloi të plakej, s'i bënte zemra të stolisej, e shihte që qe shëmtuar; tani përsëri u vesh si rrallëherë bukur, u vesh për veten e saj dhe jo për t'u zbukuruar, por si nënë e këtyre

vocërrakëve të mrekullueshëm që ishte, që të mos e prishte mbresën e mirë. Pasi u pa për herë të fundit në pasqyrë, mbeti e kënaqur nga vetja. Ishte e mirkë. Jo aq si atëherë në ballo, por e mirkë për atë qëllim që i duhej në këtë rast. Në kishë s'kishte njeri tjetër përveç muzhikëve, shërbëtorëve dhe grave të tyre. Daria Aleksandrovna vuri re që po e shihnin me adhurim atë vetë dhe fëmijët e saj. Fëmijët jo vetëm qenë të mrekullueshëm me rrobat e reja, të bukura, por ranë në sy për të mirë veçanërisht me sjelljen e hijshme. Aljosha, ç'është e vërteta, rrinte-rrinte e spërdridhej, donte të shihte si i rrinte prapa xhaketa e re, por kjo s'ia cënonte hijeshinë. Tanja mbahej si të mëdhenjtë dhe mbikqyrte vocërrakët. Më e vogla, Lili, ishte mahnitëse me habinë naive që i qe fiksuar në fytyrë. S'e përmbajtën dot buzagazin, kur pas kungimit tha: *"Please, some more"*[1]

Kur u kthyen në shtëpi, fëmijët e ndienin veten nën përshtypjen e diçkaje solemne dhe qëndruan urtë. Edhe këtu çdo gjë kaloi si s'kishte më mirë, por kur po hanin mëngjesin, Grisha zuri të fërshëllente, s'ia vuri veshin qortimit të anglezes dhe, si dënim, mbeti pa ëmbëlsirë. Të kishte qenë vetë Daria Aleksandrovna, s'do e lejonte ndëshkimin, por ç'u bë u bë, dënimi u çua në vend. Kjo sikur e prishi harenë e përgjithshme të asaj dite. Grisha qau, tha se kishte fërshëllyer edhe Nikolinjka, atë s'e dënuan; bëlbëzoi se qante jo për ëmbëlsirën, por për padrejtësinë. Daria Aleksandrovnës i pikoi në zemër nga këto fjalë, iu lutën anglezes t'ia falte. Sakaq ndodhi diçka që ia ngriti zemrën peshë, në sytë e saj u dukën lotët dhe vetë ajo e fali fajtorin. Grisha po rrinte në sallë, te dritarja e qoshes, pranë i qëndronte Tanja me pjatën në dorë. E kishte lutur anglezen t'ia çonte kukullës copën e saj të ëmbëlsirës, ndërkaq ia solli vëllait. Grisha vazhdonte të dëneste për padrejtësinë që i kishin bërë; e hëngri ëmbëlsirën dhe përmes lotësh bëlbëzonte: "Ha dhe ti... do ta hamë bashkë.... bashkë". Edhe nga keqardhja për vëllain, edhe e mallëngjyer nga veprimi fisnik që bëri, Tanjës iu rrëmbushën sytë, por për të ngrënë e hëngri ëmbëlsirën bashkë me vëllain.

Kur panë mamanë, u trembën, por vunë re nga fytyra e saj që po bënin punë të mirë, qeshën dhe me gojën plot me ëmbëlsirë fshinin buzët, duke e përlyer fytyrën me krem dhe me lot.

- O Zot! Fustani i ri i bardhë! Tanja! Grisha! - tha ajo dhe bëri t'ua mbronte rrobat, ndërkaq në sytë e përlotur i shkrepëtiu ylberi i gëzimit.

Rrobat e reja i hoqën, veshën rrobat e shtëpisë, pastaj urdhëruan të mbrehej Murroja i ekonomatit, që s'e gëzoi aspak të zotin dhe të

1) *Ju lutem edhe pak (ang.)*



niseshin për kërpudha dhe për banjë. Britma e klithma të hareshme e mbushën dhomën e fëmijëve, ato s'pushuan deri sa u nisën. Mblodhën një shportë me kërpudha, deri edhe Lili gjeti një kërpudhë nën një mështeknë. Më parë ndodhte kështu: ia jepte zonjusha Gul dhe Lili ua tregonte të tjerëve, tani ajo gjeti vetë. Që nga pylli u nisën për në lumë. Karrocieri Terenti lidhi kalin, u shtri mbi bar nën një mështeknë, ndezi një duhan dhe dëgjonte zërat e fëmijëve, që vinin nga banja. S'ishte punë e lehtë t'i mbikqyrje fëmijët lozonjarë, s'ishte e lehtë edhe të mbaje mend të kujt ishin këto çorape apo ato këmishë, s'ishte e lehtë t'i zbërtheje e t'i mbërtheje tërë ato komça dhe lidhëse këpucësh, por Daria Aleksandrovna larjen në lumë e bënte me shumë kënaqësi: i pëlqente shumë asaj vetë dhe e quante shumë të dobishme për shëndetin e fëmijëve. Ishte kënaqësi e parrëfyer për të t'i kapte me duart e saj ato këmbka të fryra, rrathë-rrathë, ata trupa laskuriq, të dëgjonte britmat dhe klithmat e tyre, t'i merrte para duarve dhe t'i çonte te uji, të dëgjonte si hargaliseshin dhe spërdridheshin nga kënaqësia, të shihte ato fytyra ku këmbehej ngazëllimi dhe frika, tutja dhe hareja frelëshuar.

Kur ende s'ishte veshur gjysma e fëmijëve, në vendin e banjës ndalën hapin disa gra të veshura si për festë. Matrena Filimonovna i thirri njërës me emër, që t'i jepte t'ia thante një këmishë dhe një çarçaf të lagur në ujë. Daria Aleksandrovna zuri të bisedonte. Në fillim fshatarkat qeshën me drojë, s'po i kuptonin pyetjet, por s'kaloi shumë dhe u erdhi guximi, iu zgjidh gjuha dhe ia bënë zemrën mal Darie Aleksandrovnës me përgëzimin e shprehur, për dhembshurinë dhe përkushtimin ndaj fëmijëve.

- Pa shih ç'bukuroshe, qumësht e bardhë, - tha njëra për Tanjeçkën. - Ardhka pak e dobët...

- Ka qenë e sëmurë.

- Dhe i latë në lumë? - tha një tjetër duke treguar fëmijën e gjirit.

- Atë s'e lamë. Është tre muajsh, - tha me krenari nënë Daria Aleksandrovna.

- Pa shih!

- Po ti ke fëmijë?

- Kisha katër, më kanë mbetur dy: djalë e vajzë. Ia preva gjirin muajin e shkuar.

- Sa mbushi?

- Një mbushi, ecën në të dytin.

- E pse e mbajte aq gjatë në gji?

- Kështu e do zakoni: tri kreshma... Biseda u bë e përzemërt, Daria

Aleksandrovna e ndjeu veten si peshku në ujë: "Si të kaloi lindja?" "Nga se u sëmure?" "Po burrin ku e ke?" "Të ka ardhur shpesh?"

Daria Aleksandrovna s'donte të shkëputej nga fshatarkat; sidomos e gëzoi qëndrimi i tyre ndaj saj si nënë e shumë fëmijëve, si nënë e kujdesshme.

Fshatarkat ia bënë edhe më të mirë humorin Daria Aleksandrovnës, që edhe kështu ishte i mirë, por e fyen anglezen, që e ndjeu se po e qeshnin, por përse, s'po e kuptonte. Njëra nga fshatarkat, kur pa anglezen të vishte tri funde njëri mbi tjetrin, nuk duroi dot më dhe tha: "Vish e vish dhe u bë si thes!" Të gjitha sa ishin ia plasën gazit.

## IX

E rrethuar nga fëmijët ende me kokë të lagur, me shami në kokë, Daria Aleksandrovna po i afrohej shtëpisë, kur karrocieri i tha:

- Po vjen një zotëri, më duket nga të Pokrovskit.

Daria Aleksandrovna pa në drejtimin që i tregoi karrocieri dhe njohu Levinin; u gëzua shumë që po vinte. Ishte tejet mikluese për të që e gjeti në këtë kulm ngazëllimi amtar. Askush tjetër përveç Levinit nuk mund ta çmonte këtë madhështi nëne.

Kur e pa, Levini shkoi nëpër mendje një tablo të ngjashme të jetës së vet familjare.

- I shëmbëlleni klloçkës, Daria Aleksandrovna!

- Sa më gëzuat që erdhët! - i tha dhe i zgjati dorën.

- U gëzuat, por lajm nuk çuat. Kam mysafir vëllain. Stiva më dërgoi një letër, më shkruante që jeni këtu.

- Stiva? - e pyeti e habitur ajo.

- Po, ai më njoftoi dhe më shkruante që do më lejoni t'ju ndihmoj me se të mundem, - i tha Levini dhe në këtë e sipër u turbullua; i heshtur vazhdoi rrugën përbri karrocës së tyre, duke këputur filiza bliri dhe duke i përtypur. Turbullimi i erdhi ngaqë u detyrua t'i ofronte një ndihmë, që e kishte për detyrë t'ia jepte i shoqi. Daria Aleksandrovnës, ç'është e vërtetë, s'i pëlqente ky zakon i të shoqit të ngarkonte me punët e familjes të tjerët. E kuptoi që dhe Levini nga kjo u turbullua. Për këtë delikatesë dhe nuhatje fisniku e donte shumë dhe e respektonte shumë Levinin.

- Donit të më shihnit? U gëzuat që më patë? - e pyeti Levini. - E kuptoj që për ju, një zonjë qyteti, këtu s'ka komoditet; në mund t'u ndihmoj, jam në shërbimin tuaj.



- Kohët e para pati disa vështirësi, tani u rregullua çdo gjë, falë dados, - tha dhe i tregoi me kokë Matrena Filimonovnën, që i buzëqeshi shpenguar dhe me dashamirësi Levinit. E njihte, e mbante për dhëndër të mirë të zonjushës, donte me shpirt që të rregulloheshin.

- Uluni me ne, po ngushtohemi pak, - i tha.

- Jo, po ju ndjek pas. Fëmijë, kush do të vijë tek unë, të shohim kush ia kalon.

Fëmijët e njihnin fare pak Levinin, s'u kujtohej ku mund ta kishin parë, megjithatë nuk dukeshin as të drojtur e as dashamirë, siç ndodh shpesh me ta, kur shohin ndonjë të rritur shtiranik, për çka edhe e pësojnë. Se shtirja mund të mashtrojë edhe më të mençurit, por fëmija më i rëndomtë e nuhat shtiranikun dhe i kthen krahët me neveri. Levini s'ishte pa të meta, por shtiranik nuk ishte. Pas tutjes së çastit, e kuptuan me ç'njeri kishin të bënin, u çelën dhe ia hapën menjëherë zemrën, aq më tepër që e vunë re edhe përzemërsinë në fytyrën e nënës. Dy më të rriturit iu përgjigjën ftesës së tij dhe iu besuan aq shpejt sa mund t'i besoheshin dados, zonjushës Gul dhe mamasë. Edhe Lili kërkoi, e ëma ia dha; ai e uli në sup dhe vrapoi duke e tundur dhe hovur.

- Mos kini frikë, Daria Aleksandrovna, - i tha duke qeshur. - E kam unë kujdes vajzën.

Kur e pa sa të përmbajtura, të kujdesshme dhe të matura i bënte lëvizjet, sa i tendosur dhe i përqendruar ishte në ato që bënte, të ëmës i shkriu gjaku dhe qeshi e gëzuar.

Koha kaloi shpejt. Levini qeshte dhe argëtohej, u mësonte fëmijëve si të bënin gjimnastikë, lozte dhe i dëfrente, e bënte për të qeshur zonjushën Gul me anglishten e çalë që fliste, tërë qejf i tregonte Daria Aleksandrovnës për punët e fshatit.

Pas bukës, kur po rrinin në verandë, Daria Aleksandrovna e çoi bisedën te Kiti.

- E dini? Kiti do vijë këtu për të kaluar verën me mua.

- Vërtet? - i tha Levini dhe u skuq. Për të ndryshuar temën e bisedës i tha: - T'ju dërgoj dy lopë? E bëjmë me pagesë, do më jepni pesë rubla në muaj.

- Ju faleminderit. Tani çdo gjë u rregullua.

- Më lejoni t'i shoh lopët dhe të jap porosi si duhen ushqyer.

Vetëm për ta mbajtur të ndezur bisedën, i parashtroi teorinë e prodhimit të bulmetit, sipas së cilës lopa është makinë për përpunimin e ushqimit në qumësht.

Goja i fliste, kurse zemra mezi i priste të dëgjonte hollësi për Kitin,

por edhe i trembej njoftimeve. Kishte frikë mos i prishej baraspesha shpirtërore, e vendosur me aq shumë mundim e brengë.

- Ju s'e keni keq, por duhet të merret dikush, - iu përgjigj e pezmatuar Daria Aleksandrovna.

E kishte rregulluar punën e furnizimit, nuk donte të ndryshonte asgjë; për më tepër që s'kishte besim në dijenitë e Levinit për bujqësinë. Sa për mendimin e shprehur, që lopa është makinë për përpunimin e ushqimit në qumësht, atë ajo e vinte në dyshim; për mendimin e saj, teori të tilla vetëm e dëmtonin ekonominë. Për të çdo gjë ishte e thjeshtë: Pestruhës dhe Bellopahës i duhej dhënë më shumë ushqim, duhej ndaluar gjellëbërësja t'ia çonte mbeturinat e ushqimit lopës së rrobalarëses. Daria Aleksandrovna donte me çdo kusht ta çonte fjalën te Kiti.

X

- Kiti më shkruan se dëshiron vetëm vetmi dhe qetësi, - i tha pas një heshtjeje.

- Si është me shëndet, më mirë? - e pyeti Levini me zë të dridhur.

- Lavdi Zotit! E ka marrë mirë veten. Kurrë s'kam besuar që vuante nga mushkritë.

- Gëzohem shumë! - tha Levini dhe Dolli vuri re në fytyrën e tij vegimin e ngashërimit dhe të dëshpërimit të thellë.

- Konstantin Dmitriç, - i tha me buzën në gaz, që shprehte mirësi dhe kureshtje. -Përse i mbani mëri Kitit?

- Unë? Jo. S'i mbaj mëri, - iu përgjigj Levini.

- I mbani. Përse nuk kthyet as nga ne, as nga ata, kur ishit në Moskë?

- Daria Aleksandrovna, - i tha ai dhe u bë i kuq flakë. - Po habitem që dhe ju, me mirësinë tuaj, nuk e ndjekeni. Si s'ju dhimbskam, duke e ditur...

- E ç'ditkam?

- Që i kërkova dorën dhe s'pranuan, - tha dhe e tërë ndjenja, që i vërshoi atypari për Kitin, ia la sakaq vendin ligështimit dhe fyerjes

- E nga e morët vesh e ditkam?

- Po se këtë të gjithë e dinë.

- Gaboheni. Për të ditur s'e kam ditur, por me mendje e kam marrë.

- Po nejse, tani e dini.

- Di që diç i ndodhi, që ajo vuante tmerrësisht shumë dhe m'u lut të mos ia zija kurrë ngoje arsyen. Po ç'ju paska ndodhur? A s'ma thoni?



- Jua thashë.

- Kur ndodhi?

- Kur isha herën e fundit te ju.

- Doni t'ju them sinqerisht se ç'mendoj: më vjen shumë keq për Kitin. Si ju, si ajo jeni duke vuajtur për shkak të sedrës.

- Ndoshta, - i tha Levini. - Por...

Ajo ia ndërpreu fjalën:

- Më pikon në zemër, kur e shoh, mjeranen. Tani e kuptova si qenka puna.

- E po, më falni, Daria Aleksandrovna, - tha Levini dhe u çua. - Lamtumirë!

- Jo, mos ikni, - i tha dhe e kapi nga mënga. - Prisni pak, uluni.

- Veç, ju lutem, të mos flasim më për këtë, - tha ai dhe ndjeu si i lëvrinte në zemër shpresa, që i qe dukur e varrosur.

- Sikur të mos ju doja, sikur të mos ju njihja, siç ju njoh... - tha Daria Aleksandrovna dhe lotët i teptisën në sy.

Ndjenja, që e kishte pandehur të shuar, gjithë më fort po ia pushtonte zemrën Levinit.

- Vetëm tani e kuptova si qëndron puna, - vijoi Daria Aleksandrovna. - E dini si mendoj? Mashkulli, kur niset për të kërkuar dorën e femrës, e ka çdo gjë të qartë, të paracaktuar në kokën e vet. Vajza është në pritje, ajo ju dëgjon me turpin dhe drojën e femrës, do shumë ta besojë atë që i thoni, por e brejnë dhe mëdyshjet, ndodh edhe kështu, që nuk di ç'të thotë.

- Kështu ndodh, në rast se nuk flet zemra...

- Zemra edhe flet, por dëgjoni ç't'ju them: si mashkull ju i vutë syrin femrës, i bëni vizita në familje, afroheni me të, e vrojtoni, s'nguteni me vendimin, vetëm pasi e keni bërë top mendjen dhe jeni i bindur që e doni, i kërkoni dorën...

- S'është tamam kështu.

- Sidoqoftë, dorën ia kërkoni pasi jeni bindur që e dashuroni, pasi i keni vënë në peshore anët e mira dhe anët e këqija. Kurse vajzat s'i pyet kush. Duan që ajo vetë ta zgjedhë shokun e jetës, kurse ajo këtë s'e ka të lehtë ta bëjë, asaj i duhet të përgjigjet: po ose jo menjëherë.

"Po, i duhej të zgjidhte Vronskin ose mua", - tha me vete Levini dhe dashuria e ringjallur në shpirtin e tij përsëri u shua, kujtimi i rëndoi si plumb në zemër

- Daria Aleksandrovna, - i tha. - Ashtu si thoni ju zgjedhin fustanin,

por jo dashurinë. Në rastin tonë zgjedhja u bë dhe u bë qartë... Këto punë janë nga ato që nisen e bitisen, por në s'u bitisshin, nuk fillohen për së dyti.

- Ju vjen nga sedra, nga krenaria! - i tha ajo me njëfarë përbuzje, e nisur nga ndjenja tjetër, që e njohin vetëm femrat. - Kiti atëherë ishte në një të tillë gjendje, që s'kishte si ju përgjigjej: lëkundej ndërmjet jush dhe Vronskit. Me të ajo shihej çdo ditë, me ju jo. Po të kishte qenë më e pjekur, s'do kishte lëkundje. Të isha unë, për shembull, s'do lëkundesha. Gjithmonë e kam neveritur atë njeri, si nisi ashtu dhe u mbyll ajo histori.

Levinit iu kujtua përgjigjja që i dha atëherë Kiti: *"Jo! Kjo s'është e mundur!..."*

- Daria Aleksandrovna, - i tha prerë. - E çmoj besimin që shprehët, por mendoj se gaboheni. Kam të drejtë apo nuk kam, më vjen nga sedra e krenaria, që ju aq fort i përbuzni, çdo lloj mendimi për Katerina Aleksandrovnën për mua është i pamundshëm. E kuptoni: është krejt i pamundshëm.

- Ju them edhe këtë: po ju flas për time motër, që e dua si fëmijët. Nuk them që atëherë ju dashuronte, veç mospranimi nuk tregon që s'ju dashuronte.

- S'di ç'përgjigje t'ju jap! - tha Levini dhe u çua. -Sikur ta dinit sa shumë ma lënduat zemrën! Është njëlloj sikur të të vdesë foshnja dhe të vijnë t'ju thonë: ishte i tillë dhe i tillë, mund edhe të rronte dhe ju mund ta gëzonit. Kurse ai vdiq, vdiq, vdiq....

- Sa qesharak që dukeni, - i tha Daria Aleksandrovna me një të qeshur të trishtë, ndonëse e pa sa shumë i tronditur ishte. - Tani po e kuptoj gjithçka! - nëpërdhëmbi mendueshëm. - Domethënë, nuk do vini tek ne kur të jetë Kiti?

- Jo, nuk do vij. Kuptohet, s'kam pse i shmangem takimeve me Katerina Aleksandrovnën, por do bëj çmos të mos e bezdis me praninë time.

- Shumë, po shumë i çuditshëm po tregoheni! - i tha dhe e pa dashamire. - E po, zëre se s'folëm në këtë temë. Tanja! Ç'deshe që erdhe? - e pyeti frëngjisht vajzën.

- Ku është lopata ime, mama?

- Të pyeta frëngjisht, m'u përgjigj frëngjisht.

Vajza ashtu donte t'i përgjigjej, por e kishte harruar si i thoshin lopatës frëngjisht; e ëma ia tha dhe po frëngjisht i shpjegoi ku duhej ta kërkonte. Levinit s'i erdhi mirë. Dhe, në përgjithësi, kjo shtëpi s'po i pëlqente më si pak më parë. "E pse u flet frëngjisht fëmijëve? Është e



panatyrshme dhe false. Fëmijët këtë e ndiejnë. Ju mësojnë frëngjisht dhe i ç'mësojnë të jenë të sinqertë", - tha me vete, pa e ditur që Daria Aleksandrovna e kishte kthyer e përkthyer sa e sa herë në mendje këtë dhe e kishte quajtur të udhës t'i mësonte kështu edhe duke rënë ndesh me sinqeritetin.

- E pse kërkoni të ikni? Rrini.

Levini ndenji për të pirë çaj, por gëzimi dhe hareja i qenë shuar, veten e ndiente si mbi gjemba.

Pas çajit Levini doli dhe urdhëroi të mbrehnin kuajt. Kur u kthye, e gjeti Daria Aleksandrovnën të hutuar dhe të merakosur, me lot në sy. Ja ç'kishte ndodhur: Grisha me Tanjën qenë kacafytur për një top. Daria Aleksandrovna kishte dëgjuar britma dhe kishte hyrë vrulltas në dhomën e fëmijëve; Tanja e kishte kapur Grishën për flokësh, kurse ky i binte me grushta ku mundte. Shtangu e tmerruar, zemra iu copëtua nga dëshpërimi, iu duk sikur iu shua drita e syve. Tha me vete që fëmijët e saj, krenaria e saj, qënkan fëmijë si gjithë të tjerët, nuk qenkan aspak fëmijë të mirë, qenkan të edukuar keq, paskan prirje egërsie dhe vrazhdësie, qenkan jo ashtu siç i kishte përfytyruar ajo deri atëherë. E pataksur siç ishte, donte t'ia hapte dikujt zemrën, më mirë se Levinit s'kishte kujt t'ia bënte. I foli për hidhërimin e madh që e kishte pllakosur.

Levini bëri çmos ta qetësonte dhe ta ngushëllonte, i tha që ky rast asgjë të tillë nuk vërtetonte, se fëmijët edhe kacafyten, kurse me vete tha: "S'do i detyroj fëmijët e mi të flasin frëngjisht, do i kem ndryshe nga këta. Kryesore është të mos prishen, të mos gjymtohen, të jenë vetiu të mrekullueshëm. Po, fëmijët e mi nuk kanë për të qenë të tillë".

U përshëndet dhe u nis; ajo s'i tha të qëndronte.

## XI

Në mesin e korrikut te Levini erdhi kryeplaku i fshatit të së motrës për t'i treguar si shkonin punët e kositjes. Të ardhurat kryesore i vinin nga livadhet mbujake, të cilat ua lëshonin me qira muzhikëve për njëzet rubla desiatinën. Kur mori përsipër qeverisjen e çifligut të së motrës, Levini me sytë e tij e pa që çmimi ishte i ulët, u caktoi njëzet e pesë rubla. Muzhikët s'pranuan dhe s'lanë as të tjerët t'i merrnin. Urdhëroi të kositeshin me argatë, një pjesë përgjysmë. Muzhikët bënë çmos ta pengonin, por Levini nguli këmbë në të vetën dhe mundi të merrte dyfishin e të ardhurave. Këtë vit muzhikët pranuan t'i merrnin livadhet me të

tretë, kryeplaku kishte ardhur ta njoftonte që kositja kishte përfunduar; nga frika e shiut, donte të ndante hesapin me llogaritarin; zotërinjve u binte të kishin njëmbëdhjetë mullarë. Nga disa përgjigje dredharake të kryeplakut për sasinë e barit, nga nguti për të ndarë hesapin dhe nga mënyra si po sillej, Levini e nuhati që në këtë mes kishte hile dhe vendosi të shkonte në vend për t'u njohur me gjendjen.

Në fshat mbërriti më drekë, e la kalin te një miku i vet dhe shkoi te plaku në bletore për të mësuar hollësitë e kositjes. Parmeniçi, një plak i pashëm dhe kuvendar, e priti krahëhapur Levinin, i foli për bletët, por pyetjeve për kositjen iu përgjigj në mënyrë të papërcaktuar dhe paqejf. Levinit iu rrit dyshimi, shkoi për t'i parë me sytë e tij mullarët, u bind që s'kishte as pesëdhjetë qerre bar secili. Për t'ua provuar që s'ia hidhnin dot, dha urdhër ta ngarkonin barin dhe ta çonin në plevicë. Doli që një mullar kishte vetëm tridhjetë e dy qerre. Kryeplaku u përligj që bari rrasallitet kur thahet në mullar, por Levini i tha që ndarja ishte bërë pa urdhërin e tij, s'kishte si e pranonte. E bënë si e kishte parashikuar Levini. Kur u nda dhe bari i fundit, Levini la llogaritarin të mbikqyrte punën dhe vetë hipi në njërin nga mullarët, soditi livadhin, ku lëvrinin fshatarët. Përpara tij, te bërryli i lumit përtej kënetës së vogël dukej vargani i fshatarkave që mblidhnin barin e pambledhur dhe pas tyre vinin fshatarët me cfurqe, që e bënin duaj, pastaj mullarë. Majtas, nëpër livadhin e mbledhur, afroheshin qerret dhe njëri pas tjetrit rrafshoheshin dëngjet e barit dhe mbusheshin kapicë qerret deri në vithet e kuajve.

- Punë e mirë kur mblidhet bari në kohë! Hajde sanë që do jetë! - tha një plak që u ul pranë Levinit. - Jo sanë, po çaj! Që nga dreka e tëhu e hoqën gjysmën. E fundit është? - pyeti ai një djalosh që qëndronte në këmbë në qerre dhe tundte frerët e kuajve.

- E fundit, - iu përgjigj ky, pasi i ndali një hop kuajt dhe i hodhi sytë me buzën në gaz nga vajza faqekuqe dhe derdengë që rrinte ulur në arkën e karrocës; pastaj i ngau përsëri kuajt.

- Djali yt është? - e pyeti Levini.

- Është i pleqërisë, - iu përgjigj plaku me një të qeshur ledhatuese.

- Duket deli djalë!

- I mirë është.

- Të martuar e ke?

- Po, bën tre vjet në Shën Filip.

- Ka fëmijë?

- Ç'fëmijë zeza! Një vit të tërë s'kuptonte gjë, zavalli, i vinte turp, - tha plaku. - Bari s'ka të sharë! Për kokën e sanës do jetë, - tha, ngaqë



donte ta ndryshonte temën e bisedës.

Levini i pa me vëmendje Vanjka Parmenovin dhe të shoqen, që po ngarkonin sanën aty afër. Ai qëndronte në qerre dhe merrte vandakët që ia jepte e shoqja, grua e re, e fuqishme dhe e bukur. Ky i shtronte dhe i ngjishte me këmbë. Gruaja punonte me lehtësi e shkathtësi: në fillim e shkrifëronte barin, pastaj e merrte me cfurk, drejtonte belin dhe e ngrinte përpjetë, duke nxjerrë përpara gjoksin e bëshëm, që ia shtrëngonte bluza e bardhë. Vanjka ia merrte kapicën, e shtronte me shkathtësi, për të mos e penguar ritmin e të shoqes. Si ia dha edhe kapicën e fundit, fshatarka shkundi fijet e barit, rregulloi shaminë e kuqe mbi ballin e bardhë, dhe mori litarin, për të lidhur barin. Vanjka e mësonte si ta bënte dhe qeshte me të madhe nga fjalët e së shoqes. Fytyrat u shprehnin dashuri të zgjuar para pak kohe.

## XII

Si u lidh bari, Vanjka i tërhoqi për freri kuajt e shëndoshë, të ushqyer mirë. Fshatarka hodhi cfurkun mbi bar dhe me hap të fortë, të shkathët, duke tundur krahët, vajti te shoqet e mbledhura për të kënduar dhe hedhur valle. Vanjka doli në rrugë dhe u bashkua me karvanin e qerreve të ngarkuara. Fshatarkat me cfurqet në krahë, duke llamburisur me fustanet lara-lara dhe duke kukurisur e biseduar me zë të lartë, ecën pas qerreve. Një zë i vrazhdë dhe i ngjirur gruaje ia mori këngës. Refrenin e këndonin të gjitha bashkë, pastaj përsëri zëri vetmitar, i kumbueshëm dhe i fuqishëm, i shoqëruar nga pesëdhjetë zëra të hollë e të shëndetshëm, kumbues e të vrazhdë.

Po i afroheshin Levinit dhe atij po i dukej sikur do e përfshinte një re e mbarsur me gjëmime e bubullima ngazëllimi. Ja ku e pushtoi, u përhap mbi çdo gjë përreth, mbi mullarin ku qe shtrirë, mbi qerret që rrëshqisnin ngadalë, mbi livadhin: gjithçka u përkund nën kumbimin e fuqishëm të kësaj kënge të egër dhe sa më s'bëhej gazmore, të shoqëruar edhe me fërshëllima, britma e piskama. Levini e dëgjonte me zili këtë ngazëllim e hare frelëshuar, ia donte qejfi të merrte pjesë në këtë shfaqje ...e, por e kishte të pamundur, deshi s'deshi i dëgjonte shtrirë mbi mullar ...ne i ndiqte me sy deri sa u zhdukën. Një ndjenjë e rëndë pikëllimi e vetmije, një limonti e brengë kapitëse po e mbyste, duke menduar me armiqësi për këta njerëz.

Disa nga fshatarët, që më shumë se të tjerët kishin bërë fjalë me të

për punën e sanës, ata që i kishte fyer, sepse donin t'ia hidhnin, e kishin përshëndetur si pa gjë të keq; dukej sheshit që s'ruanin asnjë ligësi ndaj tij, por as shenja pendimi nuk shfaqnin. Dukeshin të mbytur në detin e punës së përbashkët dhe të galdimit të përgjithshëm. Zoti u kishte falur ditën, Zoti u kishte falur fuqinë. Edhe dita, edhe fuqitë i qenë përkushtuar punës, ky dhe ishte shpërblimi më i madh. Po për kë kishin punuar? Ç'fryte do korrnin? Këto ishin çështje të dorës së dytë, s'kishin kurrfarë rëndësie.

Jo një herë e kishte adhuruar këtë jetë, ua kishte patur zili këtyre njerëzve jetën që bënin, por sot për herë të parë, ndoshta edhe ngaqë ndodhej nën përshtypjen e idilit dashuror të Vanjkës me nusen e re, Levinit iu kristalizua mendimi se ishte në dorën e tij ta ndryshonte jetën e panatyrshme të egoistit të plogët me atë të njerëzve të punës: të përbashkët, të pastër dhe të bukur.

Plaku, që kishte qenë te mullari me të, kishte kohë që ishte kthyer në shtëpi, kositësit po ashtu qenë shpërndarë. Kush banonte afër, qe kthyer në shtëpi, të largëtit po përgatiteshin ta kalonin natën në livadh. Levini, i shpërfillur nga të gjithë, vazhdonte të rrinte shtrirë në mullar dhe shihte, dëgjonte, mendonte. Ata që mbetën për të kaluar natën, bisedonin dhe qeshnin me zë të lartë, pastaj ia morën këngës dhe përsëri u dëgjuan shaka e të qeshura. Dita e ngjeshur me punë vetëm ua kishte shtuar ngazëllimin. Vetëm ndaj të gdhirë ranë në qetësi. Dëgjoheshin vetëm bretkosat, që kuaknin në kënetë dhe kuajt, që turfullonin dhe hingëllinin në luadh në mjegullën mëngjesore. Levinit i doli gjumi, u ngrit, pa yjet dhe e kuptoi që nata ishte thyer. "E ç'të bëj? Ç'duhet të bëj?" - pyeti veten, duke u përpjekur të kuptonte gjithë ç'kishte menduar dhe përjetuar atë natë të shkurtër. Mendimet i derdheshin në tri rrjedha: të hiqte dorë nga jeta që kishte bërë deri tani, nga dijenitë e padobi, nga shkolla që s'i hynte kujt në punë; këtë ishte gati ta bënte, madje, me kënaqësi. Rrjedha tjetër e mendimeve kishte të bënte me jetën që dëshironte ta jetonte tani. E ndiente thjeshtësinë, pastërtinë dhe përsosjen e jetës fshatarake; ishte i bindur që në të do gjente prehjen, amëshimin dhe dinjitetin, nga mungesa e të cilave vuante aq shumë. Rrjedha e tretë e mendimeve kishte të bënte me mënyrat dhe rrugët e kalimit nga jeta e vjetër në të renë. Lidhur me këtë s'kishte përfytyrim të qartë. "Të martohem? T'u përvishem punëve dhe të ndiej domosdoshmërinë e tyre? Të largohem nga Pokrovskoje? Të blej tokë? Të regjistrohem në ndonjë shoqatë fshatarësh? Të martohem me fshatare? Po si t'i bëj tërë këto? - e pyeste veten dhe s'gjente përgjigje. - Me ç'duket, nga nata e tallazitur



s'e kam të kthjellët kokën. Më vonë do i shkoqis gjërat si duhet. Një gjë është e sigurt: kjo natë e vendosi fatin tim. Ëndrrat për jetën familjare paskan qenë profka. Këto që mendova janë më të thjeshta dhe më të mira..." "Sa bukur! - tha me vete, kur pa në qiell re puplore që ngjanin me guacka të mëdha, të çuditshme, të sedefta. - Ç'mrekulli në këtë natë të mrekullueshme! E kur u formuan? Kur pashë pak më parë, nuk ishin, kishte vetëm dy breza të bardhë. Ja, kështu, pa u ndier, ndryshuan dhe pikëpamjet e mia për jetën!"

Doli nga livadhi në rrugën e fshatit për t'u kthyer te miku ku kishte lënë kalin. Fryu një puhizë dhe çdo gjë përreth u bë gri, u zymtua: ishte çasti që paralajmëronte agimin, fitoren e plotë të dritës mbi errësirën. Duke fërgëlluar nga fresku mëngjesor, Levini eci me hap të shpejtë, me sytë përtokë. "Po kjo ç'është? Se kush po vjen", - tha me vete, kur dëgjoi tringëllima zilesh. Ngriti kokën dhe pa nja dyzet hapa para vetes një karrocë me katër kuaj. Dy anësorët shtrëngoheshin pas timonit për të mos dalë nga vraga e udhës, karrocieri i shkathët, që rrinte shtrembër në pope, e mbante mirë drejtimin. Kjo i ra në sy Levinit, s'e vrau mendjen të shihte kush udhëtonte në atë karrocë, vetëm kur po largohej u kujtua të shihte: në qoshen e karrocës po dremiste një plakë, kurse në dritare rrinte një vajzë, që dukej se ishte zgjuar pak më parë, në të dyja duart mbante kordelet e skufies së bardhë. Flokëverdha e menduar, me fytyrën ku i pasqyrohej një botë e brendshme e ndërlikuar dhe e përndritur, e huaj për Levinin, shihte pa e vënë re dritën e agimit mëngjesor. Pikërisht në çastin kur ky vegim po zhdukej, sytë e çlirtë e panë, e njohën dhe një gëzim habije ia mbuloi fytyrën.

Nuk kishte si gabohej. Në botë kishte vetëm një palë sy të këtillë. Vetëm një krijesë ishte në botën mbarë që e mblidhte tërë dritën dhe tërë kuptimin e jetës. Ishte ajo. Ishte Kiti. E kuptoi që po shkonte në Jergushovo nga stacioni i trenit. Gjithë ato mendime, që e kishin shungulluar natën pa gjumë, të gjitha vendimet e marra, u fashitën në çast. Ndërmendi me neveri pandehmën për t'u martuar me fshatare; vetëm atje, në atë karrocë që largohej me shpejtësi, vetëm atje përqendrohej mundësia e zgjidhjes së problemeve të jetës, që e mundonin dhe e brengosnin aq shumë kohët e fundit.

Ajo nuk e nxori më kokën në dritare; zhurma e rrotave dhe tringëllima e zilkave zuri të fikej; të lehurat e qenve treguan që karroca po kalonte përmes fshatit; rreth e qark mbetën vetëm fusha bosh, fshati që ishte përpara dhe ai vetë, vetmitar, i huaj ndaj çdo gjëje, që çapitej fillikat në rrugën e madhe të lënë pasdore. Vështroi qiellin me shpresën mos ia

zinin përsëri sytë renë e bardhë, me format e guackave të sedefta, këtë mishërim të mendimeve dhe ndjenjave të asaj nate. Në qiell nuk kishte asgjë të ngjajshme me guackat. Në lartësitë e paarritshme kishin ndodhur ndryshime misterioze: s'dukeshin guackat, por qe shtruar një qilim resh të bardha me ca si koka të vogla qengjash, që sa vinin e zvogëloheshin. Qielli po kaltërohej, shndriste me një butësi e ëmbëlsi këndellëse, por po aq edhe të paarritshme për syrin kureshtar të Levinit, që kërkonte të gjente në të përgjigje.

"Jo, - tha me vete. - Sado e bukur është kjo jetë, e thjeshtë dhe e mbushur me punë, unë s'mund t'i kthehem. Dua *atë*."

## XIII

Askush, përveç të afërmve të Aleksei Aleksandroviçit, nuk e dinte që ky burrë aq i ftohtë dhe aq i arsyeshëm kishte një tipar që ishte në kundërshtim me tërë karakterin. Ky tipar ishte dhembshuria. S'rrinte dot shpërfillës ndaj lotëve të grave dhe fëmijëve. E humbiste fillin, squllej, s'orientohej dot në rrethanat e krijuara. Sekretari ia dinte këtë dobësi dhe i paralajmëronte gratë nevojtare të mos përloteshin, ndryshe do i prishnin punë vetes. "Do nxehet dhe s'ka për t'ju dëgjuar", - u thoshte. Dhe vërtet, çekuilibri shpirtëror që i shkaktohej shfaqej në formën e zemërimit shpërthyes. "S'mund të bëj asgjë për ju. Shkoni!" - thoshte.

Pasi Ana i foli për marrëdhëniet me Vronskin dhe mbuloi me duar fytyrën, ndërkohë që trupi i dridhej dhe gulçonte nga dënesat, Aleksei Aleksandroviçi, krahas ligësisë, ndjeu një shkrehje forcash, rrjedhojë e ndikimit të lotëve. Meqë e kuptonte që kjo shkrehje s'shkonte fare në ato çaste angështie të tmerrshme, bëri çmos ta përmbante veten, nuk luajti vendit dhe as pa në drejtim të së shoqes. Ndaj dhe fytyra i mori një shprehje të çuditshme prej meiti, që e habiti aq shumë Anën.

Me të mbërritur në shtëpi, e zbriti të shoqen nga pajtoni, e detyroi me përdhunë veten të dukej i sjellshëm dhe shqiptoi disa fjalë, që për asgjë nuk e detyronin, i tha se nesër do ia bënte të ditur vendimin.

Fjalët e së shoqes, që i vërtetuan dyshimet më të këqija, ia sfilitën zemrën. Lotët në sytë e saj ia këputën edhe më keq shpirtin. Por kur mbeti vetëm në pajton, Aleksei Aleksandroviçi, me gëzim e habi, ndjeu si u çlirua nga ndjenja e keqardhjes, po ashtu dhe nga turjela e dyshimeve dhe kapitja nga xhelozia. Provoi atë lehtësim që ndiejmë kur heqim një dhëmballë të prishur. Pas asaj dhimbjeje lebetitëse, pas atij lehtësimi të madh, i sëmuri nga dhëmballa, pa i besuar as vetë asaj lumturie të madhe, e sheh që ajo që ia kishte nxirë jetën për një kohë aq të gjatë, qe zhdukur dhe tani mund të jetonte përsëri, të mendonte e të interesohej përsëri për gjërat, të mos e mbante më mendjen te ajo dhëmballë e nëmur. Këtë lloj ndjenje po provonte edhe Aleksei Aleksandroviçi. Dhimbja e kishte çmendur, por tani kishte kaluar; e ndiente që mund të jetonte përsëri, të mos e mbante më mendjen tek e shoqja.



"Grua që s'ka nder, që s'ka zemër, që s'ka fe, grua lavire! - tha me vete. - E dija, e shihja, ndonëse e gënjeja veten, ngaqë më vinte keq." Dhe vërtet, i dukej që kishte qenë në dijeni të kësaj. Sillte ndër mend hollësitë e jetës bashkëshortore, atëhere asgjë të keqe nuk gjente në marrëdhëniet ndërmjet tyre, kurse tani këto hollësi i flisnin qartë, se kishte qenë kurdoherë një grua e prishur. "U gabova që e lidha jetën time me të sajën, por në këtë gabim s'përmbahet asgjë e keqe, ndaj s'kam pse ndihem fatkeq. S'jam me faj, fajtore është ajo. Tani as që dua t'ia di për të, ajo për mua nuk ekziston më."

Veten e shihte dorëjashtë në fatin e saj dhe të të birit, për të cilin, po ashtu, mendonte ndryshe. Mendja i rrihte vetëm në një gjë: ç'duhej të bënte që të dilte i palagur nga kjo mesele, që ta ruante të pacënuar dinjitetin, që ta shkundte nga vetja përbaltjen dhe të vazhdonte me kokën lart rrugën e zgjedhur, rrugën e punës së ndershme dhe dobiprurëse.

"S'kam pse të jem fatkeq, ngaqë bashkëshortja e urryer zgjedh rrugën e krimit. Më duhet vetëm të bëj çmos për të dalë i papërlyer nga gjendja e krijuar. Do ia dal mbanë, - tha me vete dhe ngrysi vetullat. - Nuk jam as i pari dhe as i fundit." Solli në mendje shembujt historikë, që nga Menelau, kujtimi për të cilin i qe freskuar me shfaqjen "Elena e bukur", dhe pastaj vazhdoi me vargun e gjatë të rasteve, kur gratë mondane s'u kishin qëndruar besnike burrave. "Vërtet që rastet i kanë bërë *ridicule* [1] burrat e këtyre, por unë vetë kurrë s'kam parë në këto tradhëti tjetër përveç fatkeqësisë, kam marë pjesë në këto fatkeqësi të të tjerëve," - tha me vete, ndonëse nuk thoshte të vërtetën, kurrë nuk kishte marrë pjesë në kësi fatkeqësish; përkundrazi, sa më të shpeshta e skandaloze kishin qenë rastet e grave që tradhëtonin burrat, aq më lart ia ngrinte çmimin vetes, i ledhatohej sedra. "Është një e keqe që mund t'i bjerë secilit; më ra edhe mua. Tërë puna është ta kaloj sa më lehtë, pa u ndier," - tha me vete. Solli në mendje rastet e njohura.

"Darjallovi u ndesh në duel..."

Në të ritë mendimi i duelit e kishte tmerruar Aleksei

1) *qesharake (fr.)*

Aleksandroviçin, ngaqë ishte natyrë e drojtur dhe fizikisht i dobët. E tmerronte deri mendimi që kundërshtari do i drejtonte pistoletën, vetë s'kishte mbajtur ndonjëherë armë në dorë. Veç kishte qenë pikërisht tmerri ai që e shtynte të mendonte për duelin, e shqetësonte shumë mendimi si do vepronte në rast se do i vihej në rrezik jeta. Por punët i shkuan mbrodh, arriti të zinte një pozitë me rëndësi në shoqëri, tmerri iu fshi nga vetëdija. Pas kësaj që i ndodhi me të shoqen, frika nxori përsëri krye; sedra iu lëndua nga të qenit briosh. Aleksei Aleksandroviçi iu kthye mendimit të duelit, e rrëkëlleu jo një herë në mendje, ndonëse fort mirë e dinte që kurrën e kurrës s'do të ndeshej në duel.

"Pa dyshim, - thoshte me vete - shoqëria jonë është ende e prapambetur (në Angli kjo nuk ndodh). Ndër ne shumëkush sheh në duel anë të mira, por ç'mund të arrihet? Ja e thirra, - tha me vete dhe përfytyroi natën pas thirrjes, pistoletën e drejtuar për nga ai, u rrënqeth dhe i tha vetes që s'do e bënte kurrën e kurrës. - Ja e thirrkam, do mësoj të shtije, - tha dhe mbylli sytë, - ja e vrava, - shtoi dhe shkundi kryet që t'i largonte këto mendime prej të marri. - E ç'kuptim ka të vrasësh një njeri për të përcaktuar marrëdhëniet e tua me gruan fajtore dhe me djalin? Më duhet t'i jap këmbë edhe çështjes tjetër: ç'duhet të bëj me të. Por ka më shumë të ngjarë që të jem unë ai që do mbetet i vdekur apo i plagosur. Dueli e humbet kështu kuptimin. Pale pastaj që thirrja në duel do të jetë nga ana ime veprim i pandershëm. E di që miqtë s'do ta lejojnë duelin, s'do lejojnë që jeta e një burri shteti, që i nevojitet Rusisë, të vihet në rrezik. Po ç'do të ndodhë? Do ndodhë ajo që unë e di fort mirë: rreziku do shmanget, kurse njerëzit do mendojnë se paskam dashur të fitoj lavdi të rreme përmes duelit. Kjo s'është e ndershme, është mashtrim i vetvetes dhe i të tjerëve. Dueli është i pakuptimtë, askush s'e pret atë nga unë. Synimi im është ta ruaj të papërlyer emrin e mirë, kjo më duhet për të ecur përpara në veprimtarinë time." Puna e zyrës, që edhe më parë zinte vendin kryesor në jetën e Aleksei Aleksandroviçit, tani zuri të merrte peshë të veçantë.

Pasi e ktheu mbarë e prapë çështjen e duelit, Aleksei Aleksandroviçi e preu mendjen të vepronte ashtu si kishin bërë disa hurra brioshë që iu kujtuan: ta ndante gruan. Por, pasi i hetoi kujdesshëm rastet, nuk gjeti asnjë ndarje që të kishte arritur qëllimin që synonte ai. Bashkëshorti hiqte dorë nga e shoqja ose e shiste të shoqen tradhëtare dhe kjo e legalizonte lidhjen e saj me bashkëshortin e ri. Në rastin e vet, Aleksei Aleksandroviçi, duke flakur tej përmes ndarjes gruan fajtore, s'e quante se arrinte pikësynimin e caktuar. Mjedisi tejet i ndërlikuar ku jetonte s'i



krijonte mundësi për të sjellë prova që ligji të vërtetonte fajësinë e gruas; e dinte që shoqëria e lartë, me ndjenjat delikate, nuk do i shihte me sy të mirë provat, parashtrimi i tyre do ta poshtëronte atë vetë në sytë e shoqërisë.

Padia për ndarje mund të bëhej shkas për plasjen e skandalit, që do i bënte të fërkonin duart armiqtë e tij, që do i ndizte shpifjet dhe thashathemet, aq shumë poshtëruese për emrin që kishte. Pra, s'ishte ndarja rrugëdalja. Pale pastaj, që përmes saj arrihej ndërprerja e çdo marrëdhënieje ndërmjet bashkëshortëve dhe bashkimi i saj me dashnorin. Ai nuk donte që e shoqja të përfitonte nga gjendja e krijuar dhe të bashkëjetonte me Vronskin, ndonëse, siç i dukej, për të shoqen ndiente vetëm mospërfillje dhe përbuzje. Vetëm mendimi për mundësinë e kësaj bashkëjetese ia ngriti aq keq nervat, saqë rënkoi si nga një dhimbje e madhe dhe ndërroi vendin në pajton, duke mbuluar e zbuluar tërë nervozizëm këmbët eshtake me batanijen me push.

"Po ka edhe një mundësi tjetër: jo ndarje me gjyq, por mosbashkëjetesë me gruan," - tha me vete. Pasi e peshoi disi i qetësuar, arriti në përfundimin se edhe kjo s'ishte ndonjë diçka për të qenë, telashet do të qenë po ato të ndarjes; e keqja më e madhe ishte që do i krijonte kushte të shoqes të bashkëjetonte me Vronskin. "Jo, nuk është e mundur! - pëshpëriti, duke e tërhequr me duart që i dridheshin batanijen. - Vetë s'dua të jem fatkeq, por nuk dua që ata të jenë të lumtur."

Ndjenja e xhelozisë, që e kishte munduar paq kur s'ishte në dijeni të sjelljes së gruas, qe zhdukur atë çast, kur dëgjoi nga goja e saj fjalët e pohimit; i iku, siç ikën dhimbja e dhëmballës kur e shkulim. Ia la vendin tjetër ndjenje: e shoqja jo vetëm nuk duhej të ngadhnjente, por duhej të merrte dënimin e merituar për fajin. Bënte sikur e largonte këtë ndjenjë, por thellë në shpirt dëshironte që ajo ta pësonte dhe të vuante për nëpërkëmbjen e nderit të tij dhe prishjen e qetësisë. I shqyrtoi në mendjen e tij edhe një herë kushtet e duelit, të ndarjes, të mosbashkëjetesës dhe si i hodhi poshtë përfundimisht si të papërshtatshme, arriti në përfundimin që kishte vetëm një rrugëdalje: ta mbante të shoqen në shtëpi, të bënte çmos që ta fshihte sy shoqërisë atë që ndodhi, të merrte masat për ndërprerjen e marrëdhënieve të saj me Vronskin dhe, kryesorja, këtë ai s'donte ta pranonte hapur, ta ndëshkonte. "Duhet t'ia bëj të ditur vendimin e marrë, t'ia bëj të qartë se në ç'gjendje të vështirë e vuri familjen, t'ia shpjegoj që variantet e tjerë janë më të papërshtatshëm për të dyja palët, se *status quo* e jashtme, me të cilën pajtohem, është zgjidhja më e mirë, veç me kusht që t'i bindet pikë për

pikë vullnetit tim, domethënë, t'i ndërpresë marrëdhëniet me dashnorin." Për ta përforcuar edhe më këtë vendim, Aleksei Aleksandroviçi përpunoi në mendje ja se çfarë: "Kjo që bëj shkon në përputhje me porositë e fesë; vetëm kështu s'e largoj nga vetja gruan e pabesë, i jap mundësi ta ndreqë gabimin dhe, sado e rëndë që do jetë kjo për mua, një pjesë të forcave do ia përkushtoj detyrës për ta sjellë në udhë të mbarë dhe për ta shpëtuar." E dinte që s'do të kishte ndonjë ndikim mbi të shoqen se, përveç gënjeshtrës, asgjë tjetër s'do arrihej në këtë orvajtje; në ato minuta të rënda as edhe një herë nuk iu drejtua fesë për gjetjen e rrugëdaljes, tani që ky vendim i marrë u përputh apo të paktën atij iu duk se u përputh me porositë e fesë, kjo mbështetje në fe e vendimit të marrë e kënaqi sa më s'bëhet, i solli në vend një pjesë të qetësisë së humbur. I vinte mirë që edhe në këtë çështje aq të rëndësishme askush s'do mundte ta qortonte, sepse e kishte zgjidhur çështjen në përputhje me mësimet e fesë, flamurin e së cilës e mbante lart në mes të mospërfilljes dhe ftohtësisë së përgjithshme. Tha me vete se nuk shihte arsye që marrëdhëniet e tij me të shoqen të mos mbeteshin të mëparshmet apo thuajse të mëparshmet. Sigurisht, kurrë nuk do të ishte në gjendje t'ia kthente respektin e dikurshëm, por s'kishte asnjë kuptim ta troshiste jetën e tij, të vuante, ngaqë ajo i doli grua e keqe, e pabesë. "Koha është ilaçi më i mirë, ajo i shëron të gjitha, marrëdhëniet do kthehen të parat, - i dha zemër vetes Aleksei Aleksandroviçi. - Domethënë, do rregullohen deri në atë shkallë, që s'do më nxjerrin kleçka dhe s'do më shkaktojnë pezmatime në jetë. Ajo s'duhet të jetë e lumtur, por unë s'kam faj dhe s'kam pse të jem fatkeq."

## XIV

Pajtoni po i afrohej Peterburgut dhe Aleksei Aleksandroviçi jo vetëm e mori të prerë vendimin, por hartoi në kokë edhe tekstin e letrës që do i dërgonte të shoqes. Në paradhomë u interesua të dinte ç'letra dhe shkresa i kishin ardhur dhe urdhëroi t'ia sillnin në zyrë.

- Takimet të shtyhen për një ditë tjetër, - i tha portierit, duke theksuar në një mënyrë të posaçme fjalën "të shtyhen", shenjë e humorit të mirë.

I ra nja dy herë lart e poshtë zyrës dhe ndali para tryezës së madhe të shkrimit, në të cilën shërbëtori kishte ndezur gjashtë qirinj, kërciti gishtat, u ul dhe mori penën. Mbështeti bërrylat në tryezë, vajisi mënjanë kokën, u mendua një hop dhe zuri të shkruante pa u ndaluar. I shkruante



frëngjisht dhe pa iu drejtuar me emër, po me përemrin "ju", që s'e ka atë ftohtësi sa në gjuhën ruse.

*"Gjatë bisedimit të fundit që patëm, ju shpreha qëllimin për t'ju kumtuar vendimin lidhur me objektin e kuvendimit që patëm. Pasi e shqyrtova imtësisht çështjen, po ju shkruaj për ta çuar në vend fjalën e dhënë. Vendimi im është ky: cilado qoftë sjellja juaj, nuk ia njoh vetes të drejtën t'i ndërpres lidhjet që i kemi me vullnetin hyjnor. Familja s'ka si prishet nga teka e trilli, as nga një vendim arbitrar për fajin e njërit prej bashkëshortëve; jeta jonë duhet të vazhdojë siç ka vazhduar deri më sot. Për mua kjo është e domosdoshme, por edhe për ju e për djalin tonë. Jam krejt i bindur që u penduat dhe po vazhdoni të pendoheni për ngjarjen që më shtyn t'ju shkruaj këtë letër. Jam i bindur që do të më ndihmoni ta shkulim me rrënjë shkakun e grindjes dhe ta hedhim prapa krahëve ç'ndodhi. Në të kundërtën, e merrni me mendje ç'ju pret, ju dhe djalin tuaj. Për të gjitha këto, shkoj me shpresën t'ju flasë në takimin kokë më kokë. Meqë stina e verimit po merr fund, do t'ju lutesha të ktheheshit në Peterburg, sa më shpejt që të jetë e mundur, jo më vonë se të martën. Masat e nevojshme për kthimin tuaj do merren menjëherë. Ju lutem ta keni parasysh, që i jap rëndësi të madhe plotësimit të kërkesës sime.*

*A. KARENIN*

*P.S. Bashkëngjitur po ju dërgoj të hollat, që mund t'ju nevojiten për shpenzimet".*

E lexoi letrën dhe mbeti i kënaqur, sidomos që iu kujtua të shtinte në zarf edhe të holla; s'kishte asnjë fjalë të vrazhdë, asnjë qortim, por as edhe ndonjë shfaqje dobësie. Kryesorja: në letër qe hedhur ura e artë për t'u kthyer. Pasi e palosi letrën dhe e shtroi me thikën e madhe prej fildishti, e vuri në zarf bashkë me paratë, i ra ziles i kënaqur me atë që kishte bërë.

- Jepja karrocierit që t'ia çojë nesër në vilë Ana Arkadievnës, - i tha shërhëtorit dhe u ngrit në këmbë.

- Si urdhëroni, lartmadhëri. T'jua sjell në zyrë çajin?

Aleksei Aleksandroviçi e urdhëroi t'ia sillte çajin këtu dhe, duke përdredhur në dorë thikën e fildishtë, iu afrua kolltukut, ku e priste një libër në frëngjisht për mbishkrimet eugobine. Sipër kolltukut qe varur portreti i Anës në një kornizë vezake të praruar, të punuar nga një piktor i shquar. Sytë e padepërtueshëm të së shoqes e shihnin me paturpësi dhe

shpoti, ashtu si e kishin parë gjatë bisedimit të fundit që kishin patur. Portreti mjeshtëror ndikoi me paraqitjen provokuese mbi Aleksei Aleksandroviçin, ia ngritën nervat dantellat e zeza sipër duarve borë të bardha të zbukuruara me unaza, flokët e zinj kaçurrela. Pasi e pa ndonjë minutë, iu mbush trupi me mornica, iu drodhën buzët dhe me tingujt "brrr", u rrëqeth dhe i ktheu krahët. U ul me ngut në kolltuk dhe hapi librin. U përpoq të përqendrohej, por s'po mundte ta ngjallte interesimin e mëparshëm për mbishkrimet eugobine. Sytë i mbante në libër, por mendja i bredhëronte gjetiu. S'po mendonte për të shoqen, por për disa telashe që i kishin dalë kohët e fundit me punët e shtetit, sipas tij, kishte përse shqetësohej. E ndiente që tani kishte depërtuar thellë në çështje, i kishin lindur mendime me peshë për t'i shkokolepsur punët, e kjo do bënte që të ngrihej në përgjegjësi, do i bënte çikë e thërrime armiqtë dhe do i sillte dobi të madhe shtetit.

Me të dalë shërbëtori që i solli çajin, Aleksei Aleksandroviçi u çua dhe u ul në tryezën e punës dhe me një skërmitje të lehtë kënaqësie u zhyt në shikimin e dokumenteve që lidheshin me çështjen e ndërlikuar. Aleksei Aleksandroviçi, si burrë shteti i shquar që ishte, kishte të zhvilluar edhe ambicien për karrierë, ishte njeri me vetëbesim e vetëpërmbajtje, s'i mungonte as ndershmëria dhe mendjemprehtësia e zyrtarit, por kishte edhe një veçori që s'e kishin të tjerët: ishte shpërfillës ndaj shkresurinave dhe deri ndiente neveri për to; përpiqej t'i pakësonte sa të ishte e mundur më shumë, parapëlqente marrjen e drejtpërdrejt me punët dhe zgjidhjen në vend të çështjeve. Në çdo veprim zyrtar e tregonte veten të saktë dhe të kursyer. Çështja që kishte ndër duar lidhej me veprimtarinë e Komisionit të dy qershorit për ujitjen e tokave të guvernës së Zarajskut, për të cilën ishin shpenzuar dhe po vazhdonin të shpenzoheshin shuma të mëdha dhe s'pushonte lumi i shkresurinave. Kishte filluar në kohën e paraardhësit të Aleksei Aleksandroviçit, kur u emërua në detyrën e re, e kishte kuptuar që i duhej dhënë dum çështjes, por kohët e para, kur s'e kishte ende sigurinë e duhur, nuk kishte dashur të përzihej në çështjen e koklavitur, ku trazoheshin interesat e shumë personaliteteve. Më pas çështja i kishte dalë nga mendja, i zënë me punë të tjera. Kurse ajo kishte ndjekur udhën e vet për inerci. (S'qenë të paktë ata që ushqeheshin me të, sidomos një familje e nderuar muzikantësh. Aleksei Aleksandroviçi i njihte mirë, ishte nun i njërës prej vajzave). Vërejtjet e bëra nga disa funksionarë dashakeqë të ministrisë ku ai shërbente, për mendimin e Aleksei Aleksandroviçit, nuk ishin të ndershme, sepse në çdo ministri kishte çështje të tilla, që askush



nuk i rrëmonte për mirësjellje shërbimi. Tani që i shkelën në kallo, kërkoi të ngrihej një komision për kontroll dhe verifikim të shpenzimeve. Për t'i vënë me shpatulla për muri kundërshtarët, kërkoi sakaq ngritjen e një komisioni për studimin e popullsisë që, sipas Aleksei Aleksandroviçit, gjendej në mjerim të plotë. Plasi debati ndërmjet ministrive. Ministria përgjegjëse thoshte se mangësitë dhe çrregullimet e vëna re vinin ngaqë ministria, ku punonte Aleksei Aleksandroviçi nuk kishte marrë masat e duhura të parashikuara në ligj. U kërkua krijimi i një grupi pune, që do ta shqyrtonte në vend gjendjen, do të analizonte shkaqet politike, administrative, ekonomike, etnografike, materiale dhe fetare. Kërkoi raportim me shkrim nga ministria që nuk i pranonte masat e marra gjatë dhjetë vjetëve të fundit dhe të përmirësohej gjendja e vajtueshme. Nguli këmbë që ministri të jepte shpjegime për arsyet që e kishin shtyrë të vepronte në kundërshtim me ligjet në fuqi. Aleksei Aleksandroviçit iu skuqën faqet dhe i pulsoi gjaku në deje, kur hodhi në letër mendimet që i kishin vërshuar. Pastaj u ngrit, i ra ziles dhe ia dha fijen e letrës, shërbëtorit, që t'ia dorëzonte shefit të kabinetit, i cili do të bënte plotësimin me të dhëna faktike të çështjeve të parashtruara. Duke ecejakur nëpër zyrë, i shkuan përsëri sytë te portreti i së shoqes, u vrenjt dhe buzëqeshi kithët e me përbuzje. Si lexoi edhe disa faqe nga libri me mbishkrimet eugobine, vuri re që i ishte përtëritur interesimi; në orën njëmbëdhjetë shkoi të flinte; kur u shtri, solli në mendje ngjarjet me të shoqen; këtë herë situata nuk iu duk edhe aq e kobshme.

## XV

Vronski i kishte thënë Anës që gjendja e saj ishte e padurueshme, e kishte nxitur t'i shpjegonte të shoqit si qëndronte puna; Ana e kishte kundërshtuar me ngulm e gjongël, por në thellësi të shpirtit e quante të rreme e të pandershme jetën që po bënte. Pas shpjegimit në pajton, e ndjeu veten të lehtësuar nga gënjeshtra dhe mashtrimi. I tha vetes se tani e tutje do përcaktohej qëndrimi i të tjerëve ndaj saj. Ndoshta kjo gjendje e re s'ishte për ta patur zili, por të paktën iu dha fund gënjeshtrës dhe mashtrimit. Dhimbja që i shkaktoi vetes dhe të shoqit do përligjej me këtë përcaktim të gjendjes. Atë mbrëmje u takua me Vronskin, por nuk i tregoi për shpjegimin, ndonëse për t'u qetësuar plotësisht ishte e nevojshme t'i tregonte. Kur u zgjua në mëngjes, i erdhën në mendje fjalët që i tha të shoqit, iu dukën të tmerrshme, as vetë s'po e kuptonte si

vendosi t'i nxirrte ato fjalë të vrazhda dhe të çuditshme, as që e merrte dot me mendje ç'do të dilte nga kjo. Por ajo që u bë, u bë, i shoqi qe larguar pa i dhënë asnjë shpjegim. "Me Vronskin u takova, por s'i thashë asgjë. Në minutën e fundit u bëra gati t'ia thosha, por ndërrova mendje: s'ia thashë që në minutën e parë, do tingëllonte i çuditshëm në fund të takimit shpjegimi. E pse nuk ia thashë?" - mendonte. Zjarrmia e brendshme i teptisi në fytyrë. E kuptoi ç'e kishte penguar: ishte turpi. Gjendja e përcaktuar, siç iu duk në mbrëmje, tani po i dukej jo vetëm e papërcaktuar, por edhe pa rrugëdalje. U lebetit, kur mendoi për turpin e madh që kishte bërë. E pushtonte ankthi kur mendonte ç'do të bënte i shoqi; i dukej se nga çasti në çast do ia behte kryeshërbëtori dhe do ta zbonte nga shtëpia, turpi që kishte bërë do merrte dhenë. E pyeste veten ku do të futej dhe s'gjente përgjigje.

Për Vronskin i thoshte vetes që ai nuk e donte, që kishte filluar të mërzitej; ajo s'kishte si i ngjitej, e shihte me sy tjetërsimin. I dukej sikur fjalët që i tha të shoqit, të cilat vazhdonte t'i përsëriste në mendje, ua kishte thënë të gjithëve. S'ishte e mundur t'i shihte drejt në sy njerëzit e shtëpisë. S'po guxonte ta thërriste shërbëtoren, e aq më tepër të zbriste poshtë dhe të shihte të birin që ndodhej me guvernanten.

Shërbëtorja kishte kohë që po mbante vesh te dera, bëri si bëri dhe hyri pa e thirrur e zonja. Ana e pa dhe u skuq. Shërbëtorja i kërkoi falje, i tha se iu duk sikur e thirrën, i solli fustanin dhe një pusullë nga Betsi. I shkruante se atë mëngjes do i vinte Liza Merkallova dhe baronesha Shtolc me adhuruesit e tyre, Kalluzhskin dhe plakun Stremov, do luanin kroket. "Ejani, qoftë edhe për t'u studiuar sjelljen. Ju pres".

Ana e lexoi dhe psherëtiu.

- Nuk kam nevojë për asgjë, - i tha shërbëtores, që po rregullonte shishet e parfumit dhe sendet e tualetit. - Ti shko. Tani do vishem dhe do të zbres. Për asgjë nuk kam nevojë.

Shërbëtorja doli, por Ana nuk u vesh, ndenji ulur kokëvarur dhe herë pas here trupin ia përshkonin të dridhura ankthi; bënte diç të thoshte, por e mbyste dalldia dhe topitej. Vetëm përsëriste: "O Perëndi! O Perëndi!" Por në to nuk fuste kurrfarë kuptimi. Mendimi për t'iu drejtuar fesë që ta ndihmonte ishte aq i largët, ndonëse asnjëherë s'e pat vënë në dyshim rolin e fesë, sa ç'mund të ishte dhe mendimi për t'iu drejtuar për ndihmë Aleksei Aleksandroviçit. E dinte që ndihma e fesë kushtëzohej me heqjen dorë prej asaj që përbënte kuptimin e jetës. Jo thjesht e kishte kuptuar sa pisk i kishte punët, por po e mbyste tmerri para gjendjes së re shpirtërore që po provonte. Mëdyshja u ul këmbëkryq në shpirtin e saj.



S'po arrinte tanimë ta kuptonte ç'gjëje i trembej dhe ç'dëshironte. I trembej asaj që ndodhi, apo asaj që do të ndodhte? Ç'dëshironte, vallë, në të vërtetë? Këtë ajo s'e dinte. "Po ç'është kjo kështu?" - tha me vete dhe ndjeu si i rrihnin tëmthat dhe po i çahej koka. I dha përpjetë trupit dhe eci nëpër dhomë.

- Kafeja është gati. Zonjusha me Seriozhën ju presin, - i tha shërbëtorja, që e gjeti në pozën e mëparshme.

- Seriozha? Ç'ka Seriozha? - pyeti e gjallëruar dhe e tromaksur. Për herë të parë atë mëngjes i shkoi mendja te i biri.

- Më duket se ka bërë një gabim të vogël, - iu përgjigj me të qeshur shërbëtorja.

- Ç'gabim paska bërë?

- Në dhomën e këndit kishte disa pjeshkë, e paska ngrënë fshehtas njërën.

Përmendja e të birit e nxori Anën nga topitja dhe angështia. Iu kujtua roli i nënës, që ia ka kushtuar jetën të birit, një rol pjesërisht i sinqertë, i zmadhuar, që ia kishte ngarkuar vetes kohët e fundit; në zemër i gufoi ngazëllimi, që në atë gjendje, kishte një shtyllë, pas së cilës mund të mbahej, si në marrëdhëniet me të shoqin, ashtu dhe me Vronskin. Shtylla ishte i biri. Sido që t'i vinin punët, djalin nuk do ta braktiste. Le ta turpëronte i shoqi, le ta zbonte nga shtëpia, le të ftohej Vronski ndaj saj, le të bënte jetën e vet të pavarur (me mllef e qortim mendoi për të), djalin s'do e braktiste. E kishte qëllimin e jetës.

I duhej të vepronte, sa më parë më mirë, për ta patur të vetin djalin, të bënte çmos që të mos ia merrnin. Duhej të ikte një orë e më përpara me të. Këtë duhej të bënte. Duhej të qetësohej dhe të dilte nga kjo gjendje makthi. Mendimi për t'u larguar së bashku me të birin e qetësoi.

U vesh shpejt, zbriti poshtë, me hap të sigurt hyri në sallon, ku zakonisht pinte kafenë me Seriozhën dhe guvernanten. Seriozha, i veshur me të bardha, rrinte në këmbë te tryeza poshtë pasqyrës dhe i kërrusur, me kokën ulur po thurte një kurorë me lulet që kishte sjellë; ashtu i përqendruar i ngjante shumë të atit. Guvernantja rrinte e vrenjtur. Seriozha bërtiti me zërin e hollë: "Ah, mamaja!" dhe ndali i pavendosur: të shkonte apo të mos shkonte, t'i linte lulet apo të vazhdonte të bënte kurorën.

Guvernantja, pasi u përshëndet me zonjën, i tregoi për gabimin e Seriozhës, por Ana nuk po e dëgjonte; me vete thoshte, ta merrte apo të mos e merrte me vete guvernanten. "Jo, s'do e marr, - e vendosi. - Do iki vetëm me djalin".

- S'paske bërë mirë, - i tha Ana dhe e kapi të birin për supesh, por nuk e vështroi rreptë; përkundrazi, vështrimi i saj ishte i druajtur, që e mallëngjeu dhe e gëzoi të birin; pastaj e puthi. - Ma lini mua djalin, - i tha guvernantes, që po e shihte e habitur dhe, pa ia lëshuar dorën të birit, u ul për të pirë kafenë.

- Mama! Unë... Unë... nuk... - i tha, duke u përpjekur ta kuptonte nga shprehja e fytyrës ç'dënim e priste për pjeshkën.

- Seriozha, - i tha me të dalë guvernantja. - S'bëre mirë, por nuk do ta përsëritësh. Më do?

E ndjeu si iu mbushën sytë me lot. "A është e mundur të mos e dua? - tha me vete me sytë ngulur syve të trembur, por dhe të gëzuar të të birit. - A është e mundur që një ditë të bëhet një me të atin për të më ndëshkuar? A thua të mos i vijë keq?" Lotët i rrodhën nëpër fytyrë. Që të mos ia shihte i biri, u ngrit përnjëherësh dhe doli në tarracë.

Pas shirave të stuhishëm moti kishte hapur, por bënte ftohtë. Dielli shkëlqente përmes gjetheve të lara, por ajri ishte i freskët. Ana u drodh nga të ftohtit, por edhe nga ajo gjendje frike e pasigurie që iu përforcua në ajrin e pastër.

- Shko, shko te Marieta, - i tha Seriozhës që iu afrua dhe ecejaku nëpër kashtën që mbulonte tarracën. "Nuk do ma falin, vallë? S'do munden ta kuptojnë që s'mund të ndodhte ndryshe? - tha me vete.

Ndali dhe pa majat e plepave që përkundeshin nga era, me gjethet e shplara që shndrinin nga dielli i ftohtë; e kuptoi që nuk do ta falnin, të gjithë do tregoheshin të pamëshirshëm, si ky qiell, si ky blerim. Përsëri e mbyti mëdyshja. "S'duhet menduar gjatë, - i tha vetes. - Duhet ikur! Po ku? Kur? Kë të marr me vete? Do shkuar në Moskë, me trenin e mbrëmjes. Shërbëtorja dhe Seriozha, gjërat më të domosdoshme. Më parë u duhet shkruar të dyve". U kthye me hap të shpejtë në sallon, u ul në studion e saj dhe i shkroi të shoqit.

"Pas asaj që ndodhi, nuk mund të rri më në shtëpinë tuaj. Po iki, po marr me vete djalin. S'i di ligjet, s'e di me kë duhet të jetë djali, por po e marr me vete, pa të s'mund të rroj. Tregohuni zemërmadh, ma lini djalin".

Shkruante vrullshëm dhe vetëvetishëm, por thirrja për zemërmadhësi, që nuk e gjente në të dhe nevoja për ta mbyllur letrën me fjalë prekëse, e detyruan ta ndalte dorën. "Nuk mund të flas për gabimin dhe pendimin tim, sepse..." Përsëri ndali, ngaqë nuk gjeti lidhje në këto fjalë. "Jo, - i tha vetes. - S'duhet kjo letër". E grisi në vend, e shkroi përsëri duke mos e përdorur fjalën "zemërmadhësi" dhe e mbylli.



Letrën tjetër duhej t'ia shkruante Vronskit. "Ia tregova burrit", - shkroi dhe ndenji një copë herë, s'po kishte forca të vazhdonte. Fjalët iu dukën vulgare, aspak femërore. "Po ç'mund t'i shkruaj?" - i tha vetes. Të kuqtë e turpit ia mbuloi përsëri fytyrën, iu kujtua gjakftohtësia e tij, kjo ia ngriti keq nervat, e grisi në copa të vogla letrën me frazën e filluar. "Nuk është nevoja!" - tha me vete. U çua, i tha guvernantes dhe shërbëtoreve se po nisej për në Moskë dhe nisi të bënte gati plaçkat.

## XVI

Në dhomat e vilës filloi një lëvizje e madhe: hynin e dilnin portieri, kopshtari, shërbëtorët, që merrnin plaçkat. Dollapët dhe komotë ishin të hapur, dy herë shkuan në dyqan për të blerë litarë, në dysheme ishin hedhur gazeta. Dy arka, valixhe dhe dëngje të mbështjellë me batanije qenë nxjerrë në paradhomë. Pajtoni dhe dy karroca të marra me qira prisnin përpara hyrjes. Ana, që e kishte harruar pak brengën në valën e përgatitjes për rrugë, qëndronte në këmbë para tryezës në studion e saj, po përgatiste valixhen e dorës. Hyri Anushka, shërbëtorja, i tha që po vinte një karrocë. Ana pa në dritare, korrieri i Aleksei Aleksandroviçit po i binte ziles.

- Shko merr vesh ç'i duhet? - i tha dhe u ul në kolltuk e përgatitur për çdo të papritur. Shërbëtori i solli një zarf të madh, të shkruar me dorën e Aleksei Aleksandroviçit.

- Korrierin e kanë urdhëruar të marrë përgjigje, - i tha.

- Mirë, - i tha Ana dhe me të dalë shërbëtori, e grisi zarfin me gishtat që i dridheshin. Ra një tufë kartëmonedhash të lidhura me shirit letre. Ana nxori letrën dhe lexoi nga fundi. *"Masat e nevojshme për kthimin tuaj do merren menjëherë. Ju lutem ta keni parasysh, që i jap rëndësi të madhe plotësimit të kërkesës sime."* E lexoi dy herë letrën. U çua, iu mbush trupi me mornica, u bind përfundimisht se i kishte ndodhur një fatkeqësi aq e madhe, sa nuk e priste.

Atë mëngjes qe penduar që ia kishte treguar lidhjet me Vronskin, dëshironte vetëm një gjë: ato fjalë të mos ishin thënë. Dhe ja, letra ato fjalë i quante të pathëna, pra, ia plotësonte dëshirën. Pas leximit të letrës, Ana e kuptoi që pikërisht kjo ishte dhe gjëja më e tmerrshme, më keq se kaq s'kishte ku shkonte.

"Ka të drejtë! Ka të drejtë! - tha me vete. - Ai gjithmonë ka të drejtë, është i krishter, është zemërmadh! Po, është i poshtër, është i

pështirë! Askush tjetër, përveç meje, nuk e kupton dhe s'ka për ta kuptuar. S'kam si ua shpjegoj të tjerëve. Për të thonë: është fetar, i moralshëm, i ndershëm, i mençur, por s'dinë atë që di unë. S'e dinë s'i ma nxiu jetën tetë vjet rresht, si e helmoi çdo gjë të gjallë të shpirtit tim. Atij asnjëherë s'i shkoi në mendje që jam qenie e gjallë, jam grua që kam nevojë për dashuri. S'e dinë që më ka fyer në çdo hap, që kurdoherë ka qenë i fryrë nga vetëkënaqësia. Pse, pak kam bërë për ta përligjur jetën? Pak jam përpjekur ta dua, të doja djalin, kur ishte e pamundur të doja burrin? Por erdhi një ditë, që s'munda ta gënjeja më veten, i thashë vetes se jam njeri i gjallë, se s'jam fajtore që të tillë më ka bërë Zoti, se duhej të dashuroja dhe të jetoja. Po tani, si? Të më vriste mua, ta vriste atë, çdo gjë do ta duroja, do ta falja, por jo, ai..." "E si s'e mora me mendje që kështu do bënte? S'kishte si të ishte ndryshe, do bënte atë që i diktonte karakteri i tij i poshtër. Do dalë që ai ka të drejtë, kurse mua do më fundosë me gjithsej..." - *"E merrni me mendje ç'ju pret ju dhe djalin tuaj"*, - kujtoi fjalët e letrës. "Është kërcënim; do ma marrë djalin dhe ka mundësi në bazë të ligjeve mizore që kanë nxjerrë. Po pse, nuk e di përse e thotë këtë? S'ka besim as te dashuria ime për djalin, ose e përbuz (siç bën gjithmonë për gjithçka) ndjenjën time, veç këtë ai e di, s'e braktis djalin, nuk mundem, pa djalin s'ka jetë për mua, madje as me atë që dashuroj; po ta braktis djalin dhe të iki prej tij, do të thotë të sillem si gruaja më e zvetënuar. E di, këtë s'kam si e bëj". *"Jeta jonë duhet të vazhdojë si më parë"*, - iu kujtua kjo frazë e letrës. "Jeta edhe më parë ka qenë skëterrë, kohët e fundit m'u bë e padurueshme. Po tani, si do jetë? E di, e di fort mirë që s'kam si pendohem që po dihas lirisht, që dashuroj; e di që, përveç gënjeshtrës dhe mashtrimit, nga ajo që kërkon s'mund të ketë tjetër, por i duhet për të më torturuar e ndëshkuar. E njoh atë njeri, e di që e ndien veten si peshku në ujë, noton dhe hargaliset për shtatë palë qejfe. Por s'kam për t'ia dhënë këtë kënaqësi, do e davaris atë pezhishkë mashtrimi, ku kërkon të më ngatërrojë; të dalë ku të dalë. Pranoj çdo gjë, përveç gënjeshtrës dhe mashtrimit!" "Po si, o Perëndi! O Zot i madh! A ka patur, vallë, ndonjë grua më fatkeqe se unë?..."

- Do ta davaris, do e bëj copë e çikë atë pezhishkë! - thirri duke kërcyer në këmbë dhe duke gëlltitur lotët. Iu afrua tryezës për t'i shkruar një letër tjetër. Veç, në thellësi të shpirtit e ndiente, që asgjë s'mund të davariste, s'kishte forca t'i jepte fund kësaj jete të pandershme dhe hipokrite.

U ul në tryezë, por në vend që të shkruante, vuri krahët e përthyer, mbështeti kokën, qau me ngashërim aq fort, sa kraharori i hidhej përpjetë, dënesi siç dënesin fëmijët. Qante, sepse ëndrra për sqarimin dhe përcaktimin e gjendjes iu fik përgjithmonë. E dinte që çdo gjë do mbetej siç kishte qenë, madje do ishte më keq. E ndiente se emri i mirë, që kishte patur në shoqëri, e që në mëngjes i ishte dukur diçka pa vlerë, tani i ishte i shtrenjtë. S'e ndiente veten të zonjën ta zëvendësonte me gruan që braktis të shoqin dhe të birin për të bashkëjetuar me dashnorin; sado të sforcohej, s'do mundte dot ta kapërcente veten e saj. S'do ta shijonte kurrë dashurinë e lirë, do mbetej grua e përdalë, nën kërcënimin e përhershëm të skandalit, grua që tradhëtoi burrin për të patur lidhje dashurie me një tjetër; ky do vazhdonte të bënte jetën e vet të pavarur, me të ajo kurrë nuk mund të bashkohej. E dinte që kështu do të ndodhte, por ishte një e keqe aq e tmerrshme, sa s'mund ta merrte dot as me mendje ç'fund e priste. Qante, ashtu si qajnë fëmijët e dënuar.

E mblodhi veten, kur dëgjoi hapat e shërbëtorit që po afrohej; e ktheu mënjanë kokën dhe bëri sikur po shkruante.

- Korrieri po pret përgjigjen, - i tha shërbëtori.

- Përgjigjen? Po, - i tha Ana, - le të presë. Do i bie ziles, kur ta kem gati.

"E ç'mund t'i shkruaj? - tha me vete. - Ç'vendim mund të marr e vetme? E ç'di unë? Ç'dëshira kam? Ç'dua?" Përsëri e pllakosi mëdyshja. E trembi kjo gjendje e papërcaktuar, u kap pas mundësisë së vetme për të vepruar. "Më duhet të shoh Aleksein (kështu e quante Vronskin, kur mendonte për të), vetëm ai mund të më thotë ç'duhet të bëj. Do vete te Betsi, ndoshta e takoj", - tha me vete, duke harruar që një natë më parë i kishte thënë Vronskit se s'do vinte te princesha Tverskaja, pra, as ai s'do shkonte. Të shoqit i shkroi: *"E mora letrën. A..."* I ra ziles dhe ia dha përgjigjen shërbëtorit.

- Nuk do nisemi, - i tha Anushkës që hyri atë çast.

- Nuk do nisemi?

- Jo. Por plaçkat mos i zgjidh deri nesër, edhe pajtoni le të jetë gati. Do vete te princesha.

- Ç'fustan t'ju bëj gati?



## XVII

Zonjat që do luanin kroket ishin nga ajka e shoqërisë së re, të zgjedhur peterburgase, të quajtur *les sept merveilles du monde* [1]. Veç,

[1] *shtatë mrekullitë e botës (fr.)*

bënin pjesë në atë shoqëri, që ishte në armiqësi me rrethin shoqëror të Anës. Aq më tepër që plakushi Stremov, admiruesi i Liza Merkallovës, ishte në armiqësi në linjë shërbimi me Aleksei Aleksandroviçin. Ndaj dhe Anës s'ia kishte fort ënda të shkonte, por u nis me shpresën mos takonte Vronskin. Mbërriti më parë se mysafirët e tjerë. Kur po hynte, i doli përpara shërbëtori i Vronskit, me baseta të krehura për bukuri, ngjante me shambelan oborri. Ndali, hoqi kapelen, i lëshoi rrugë. Ana po hiqte mantelin në paradhomë, kur dëgjoi të thoshte, duke e shqiptuar "r" - në si shambelanët: "Pusullën konti ia dërgon princeshës." Donte ta pyeste, ku ndodhej zotëria; donte të kthehej, t'i jepte një copë letër e t'i thoshte të vinte ose të shkonte ajo tek ai. Por s'kishte si e bënte: u dëgjua njoftimi për ardhjen e saj, shërbëtori te dera e princeshës Tverskaja qëndroi në pritje.

- Princesha është në kopsht, tani do e njoftojnë. Mos dëshironi të vini në kopsht? - i tha shërbëtori që ishte në dhomën tjetër.

Përsëri mëdyshje dhe pavendosmëri si në shtëpi, edhe më keq akoma: Vronskin s'mund ta shihte, duhej qëndruar në këtë shoqëri të huaj për të dhe me humor krejt të ndryshëm nga ai i saj; por kishte veshur një fustan që i shkonte shumë (ajo këtë e dinte), s'ishte vetëm, gjendej në një mjedis njerëzish festivë, sidoqoftë, ishte më mirë se në shtëpi; nuk do i duhej të vriste mendjen ç'duhej të bënte, këtu gjithçka bëhej vetiu. Kur pa Betsin, që vinte drejt saj, e veshur me fustan të bardhë e që binte në sy për elegancën, për tualetin e hollë, Ana i buzëqeshi, si gjithmonë. Princesha Tverskaja ishte me Tushkeviçin dhe me kushërirën nga provinca, që prindërit e kishin dërguar të kalonte verën në shtëpinë e princeshës së shquar.

Me sa dukej, në paraqitjen e Anës kishte diçka të veçantë, që i ra në sy menjëherë Betsit.

- S'kam fjetur mirë, - shpjegoi Ana, duke parë shërbëtorin të vinte dhe, sipas mendimit të saj, të sillte pusullën e Vronskit.

- Sa më gëzuat që erdhët, - i tha Betsi. - Jam pak e lodhur, desha të pi një gotë çaj para se të mblidheshin mysafirët. Kurse ju bashkë me Mashën, - iu kthye Tushkeviçit, - shkoni e shihni fushën e kroketit. Do kemi kohë t'ia hapim zemrën njëra-tjetrës gjatë çajit, *we'll have a cosy chat,* [1] apo jo? - i tha Anës, duke ia shtrënguar përzemërsisht dorën, në të cilën mbante ombrellën.

- Aq më tepër që s'mund të qëndroj gjatë te ju, më duhet të shkoj te plaka Vredë. Kam kohë që i kam dhënë fjalën, - tha Ana, për të cilën

*1) do shkëmbejmë ca fjalë (ang.)*



gënjeshtra, aq e huaj për natyrën e saj, qe bërë jo vetëm e lehtë dhe e vetëvetishme në shoqëri, por po i jepte deri kënaqësi.

E përse e tha këtë, që një minutë më përpara s'e kishte patur fare në mendje. E kishte bërë meqë nuk e gjeti Vronskin, i duhej të ishte e lirë dhe të përpiqej ta gjente. Dredhi më të përshtatshme se kjo s'kishte si shpifte.

- Jo, s'ju lë të ikni, - i tha Betsi, duke e hetuar me vëmendje. - T'ju them të vërtetën, po të mos ju doja kaq sa ju dua, kjo që më thatë do më fyente, do më dukej sikur ju kompromenton shoqëria ime. Çajin na e sillni në sallonin e vogël, ju lutem, - i tha shërbëtorit duke kapsallitur sytë, siç e kishte zakon. E mori pusullën nga tabakaja që i zgjati ky dhe e lexoi. - Aleksei na e punoi, - tha në gjuhën frënge. - Më shkruan që s'mund të vijë. - E tha aq natyrshëm dhe pa teklif, sa të dukej sikur s'i shkonte fare në mendje që Vronski të kishte ndonjë rëndësi tjetër për Anën, përveç lojtarit në kroket.

Ana ishte e sigurt, që Betsi i dinte të gjitha, por kur e dëgjonte si i fliste për Vronskin, i bëhej sikur s'dinte gjë.

- Ashtu! - i tha me mospërfillje Ana dhe si pa gjë të keq vazhdoi me buzën në gaz: - E si qenka e mundur që shoqëria juaj të kompromentojë dikë? Kjo lojë me fjalët, kjo lloj sjelljeje e përpunuar enkas për të fashitur të vërtetën po e zbaviste dhe po e argëtonte. Nuk ishte aspak e nevojshme të shtirej e të sajonte, po e bënte me ëndje, ngaqë e këndellte. - S'mund të tregohem më katolike se papa, - shtoi. - Stremovi dhe Liza Merkallova janë ajka e ajkës së shoqërisë. Atyre ua hapin dyert me dy kanata kudo që venë, kurse *unë*, - i mëshoi veçanërisht kësaj *unë*, - s'kam qenë kurrë as e rreptë dhe as e paduruar. Por ja që nuk kam kohë.

- Jo. Ndoshta, nuk dëshironi të takoheni me Stremovin. Le të grinden e të përfliten në Komitet me Aleksei Aleksandroviçin, ne s'ka ç'na duhet. Në shoqëri ai është njeriu më i sjellshëm që kam takuar dhe është lojtar i shkëlqyer kroketi. Do ta shihni vetë. Do habiteni sa bukur e luan rolin e plakut të dashuruar pa u dukur qesharak. Shpirt njeriu është! Po Safo Shtolcin e njihni? Një e modës së re është.

Nga shikimi gazmor dhe i zgjuar i Betsit, Ana e ndjeu që kjo e kuptonte në ç'gjendje ndodhej dhe diç po bluante në mendje. Ishin në dhomën e vogël.

- I duhet përgjigjur Alekseit, - i tha Betsi dhe u ul në tryezë, shkroi disa rreshta dhe e futi letrën në zarf. - I shkrova të vijë për drekë, njëra nga të ftuarat është pa kavalier. Ju si thoni, bindëse është kjo që i shkrova? Më falni, do ju lë vetëm për një minutë. Mbylleni pak zarfin dhe jepjani

shërbëtorit, - i tha kur ishte te dera. - Më duhet të jap disa porosi... - Pa humbur kohë Ana u ul në tryezën e Betsit me letrën në dorë, e lexoi dhe shtoi: "Më duhet t'ju takoj. Ejani në kopshtin e Vredës, do jem në orën gjashtë." E mbylli zarfin dhe Betsi, kur u kthye, ia dha letrën shërbëtorit.

Duke pirë çajin, që e sollën në dhomën e vogël e të freskët në një tryezë si tabaka, gratë kuvenduan shtruar deri sa erdhën të ftuarit. Në fund, biseda u ndal te Liza Merkallova.

- Është hamgjitëse, gjithmonë më ka pëlqyer, - tha Ana.

- Lë kokën për ju. Dje pas vrapimit më erdhi dhe sa s'plasi nga marazi që s'ju gjeti. Ju mban për heroinë romani, thotë se po të kishte qenë burrë, do të bënte njëmijë marrëzira për të fituar zemrën tuaj. Stremovi i tha që bënte po aq marrëzira edhe duke qenë grua.

- Dua t'ju pyes, s'kam arritur dot ta kuptoj.... - tha Ana pas një heshtjeje të shkurtër, duke i dhënë zërit një kumbim të tillë, që tregonte se kjo pyetje kishte rëndësi të madhe për të. -Ç'janë këto marrëdhënie të saj me princin Kalluzhski, që e thërresin Mishka? Në të rrallë i kam takuar. Ç'është kjo?

Betsit i qeshën sytë dhe e pa me vëmendje Anën.

- Marifete të reja, - i tha. -S'janë ata vetëm. I flakin manierat e vjetra për t'i zëvendësuar me të reja. Por ka mënyra e mënyra të flakuri.

- E në ç'marrëdhënie janë?

Betsi ia plasi gazit, qeshi me të madhe, që i ndodhte rrallë.

- Po zini këmbën e princeshës Mjagkaja. Pyetje prej fëmije të ligë po bëni.- U përpoq ta përmbante të qeshurën e hareshme, frelëshuar, që i gurgullonte përbrenda, por nuk mundi; kështu u ndodh natyrave gazmore që përpiqen ta përdhunojnë ngazëllimin e bujshëm. - U duhet bërë atyre kjo pyetje, - nëpërdhëmbi Betsi përmes lotëve dhe ngjegjjes.

- Jo, mos qeshni, - i tha Ana dhe vuri buzën në gaz. - Kurrë s'kam mundur ta kuptoj! Po i shoqi?

- I shoqi? I shoqi i Liza Merkallovës i rri para e prapa me trikon ndër duar për t'ia hedhur krahëve, mos ftohet. Sa për të vërtetën, atë askush s'dëshiron ta mësojë. Në një shoqëri për të qenë njerëzit as flasin e as mendojnë për disa hollësi të tualetit. Kështu dhe kjo.

- Do shkoni në festën e Rolandakës? - e pyeti Ana për të ndërruar temën e bisedës.

- Nuk besoj, - iu përgjigj Betsi; pa parë nga mysafirja, zuri të shtinte e përqendruar çajin aromatik në gotat e vogla të tejdukshme. Ia afroi çajin Anës, mori një cigare, e vuri në cigarishten e vogël prej argjendi dhe e ndezi. - Vetë unë jam fatlume, - i tha Anës dhe mori gotën në dorë.



- Ju kuptoj si ju, si Lizën. Liza është nga ato krijesa naive, që si fëmijët s'e kuptojnë ç'është e mirë dhe ç'është e keqe. Sidomos kur ishte shumë e re. Tani ajo u bind që ky rol i shkon për bukuri, por enkas nuk po e kupton, - i tha Betsi me një buzëqeshje të kithët. - Ama, asaj kjo i shkon. E dini, një diçka mund ta shohësh me syrin e tragjikes dhe të brengosesh e lebetitesh sa s'ka më, por mund ta shohësh edhe thjesht, deri dhe me syrin e komikes. Ndoshta, ju prireni t'i shihni gjërat në mënyrën më tragjike.

- Sa shumë do të dëshiroja t'i njihja të tjerët, ashtu si njoh veten, - belbëzoi mendueshëm Ana dhe u topit. - Do të doja të dija në jam më e keqe apo më e mirë nga të tjerët... Them se jam më e keqe.

- Fëmijë! Fëmijë e tmerrshme jeni! - përsëriti Betsi. - Ja dhe të ftuarit, erdhën.

## XVIII

U dëgjuan hapa, një zë burri, pastaj një zë gruaje, të qeshura. Hynë Safo Shtolci dhe një djalë fytyrëçelur, që sa s'pëlciste nga shëndeti; e thërrisnin Vaska. Dukej që i ishte bërë gjak e dhjamë bifteku me mish viçi, kërpudhat dhe vera e Burgonjës. Vaska iu përkul grave dhe i pa vetëm një hop. Shkoi pas Safos në sallon, si të ishte i lidhur me të dhe s'ia shqiste sytë llamburitës, si të donte ta përpinte. Safo Shtolci ishte leshverdhë, syzezë. Hyri me hapa të vegjël, të shkathët, duke shkelur me këpucët e vogla me taka të larta dhe ua shtrëngoi dorën zonjave, siç ua shtrëngojnë burrat.

Ana e shihte për herë të parë këtë grua të modës së fundit dhe mbeti e mahnitur nga vesku i saj, nga tualeti ekstravagant dhe nga sjellja e guximshme. Flokët e saj dhe të parukut ngjyrë ari të zbehtë ishin krehur në një të tillë mënyrë, që koka i dukej po aq e madhe sa dhe kraharori i gufuar, i derdhur, shumë i hapur përpara. Bënte lëvizje aq të vrullshme, saqë në çdo hap që hidhte i vizatoheshin kofshët dhe gjunjët nën fustan, i dukeshin të rrumbullt, i shkonin deri lart në vithe dhe s'e merrje dot me mendje ku mbaronte në atë det valëzues kindash ai trup i vogël, i derdhur, që ishte aq shumë i zbuluar lart e përpara dhe aq shumë i mbuluar poshtë dhe prapa.

Betsi u ngut ta njihte me Anën.

- E merrni dot me mendje? Për pak sa nuk shtypëm dy ushtarë, - nisi të tregonte menjëherë, duke fërgëlluar buzët e kuqe të fryra dhe

duke hedhur mënjanë bishtin e gjatë të fustanit. - Isha në karrocë me Vaskën... Ah, ju s'e njihni. - Tha si e quanin, ua paraqiti dhe kukurisi e skuqur që sy të panjohurve e kishte quajtur Vaskë.

Vaska iu përkul përsëri Anës dhe nuk tha asnjë fjalë. Iu drejtua Safos:

- E humbët bastin. Erdhëm para të tjerëve. Duhet të paguani.

Safoja qeshi me të madhe.

- Po jo tani, de, - i tha.

- S'prish punë, edhe më vonë.

- Mirë, mirë. Ah, po! - iu drejtua sakaq të zonjës së shtëpisë. -Sa hutaqe jam... Harrova fare... Ju solla një mysafir të ri. Ja ku është.

Ishte një djalosh i mbajtur, ndonëse i ri në moshë; zonjat u çuan për ta përshëndetur. Ishte një adhurues i ri i Safos që, ashtu si Vaska, i shkonte pas ngado që shkonte.

S'kaloi shumë dhe erdhi princi Kalluzhski me Liza Merkallovën dhe me Stremovin. Liza Merkallova ishte një zeshkane e hajthme, me një hije plogështie dhe limontie, me fytyrë, siç e kanë femrat e Lindjes, me sy të bukur, të padepërtueshëm, siç thoshin të gjithë. Tualeti me nuanca të errëta (Ana këtë e pikasi menjëherë dhe e çmoi) ia theksonte dhe hijeshonte bukurinë që kishte. Sa ishte Safoja e shkathët dhe e vrullshme, aq ishte Liza e butë dhe nazike. Liza ishte në shijen e Anës, iu duk shumë më hamgjitëse se Safoja. Betsi sapo i tha që kishte marrë përsipër të luante rolin e fëmijës së paditur, tani që e pa, Ana e ndjeu që s'ishte e vërtetë. Ishte grua për të qenë, dukej e shthurur, moskokëçarëse, por ishte e dashur dhe e pafajshme. Ishte e vërtetë që kishte sjelljen e Safos, s'i ndaheshin ngado që shkonte dy adhurues, si t'i ishin qepur pas fustanit dhe që e përpinin tërë kohën me sy; njëri ishte i ri, kurse tjetri ishte plak; por në të kishte diçka që e lartësonte mbi mjedisin, ishte shkëlqimi i diamantit të vërtetë në mes të gurëve kallfë. Ky shkëlqim i buiste nga sytë e mrekullueshëm, të padepërtueshëm. Vështrimi i syve si të lodhur, të butë, por të mbushur me pasion, të rrethuar nga ca hije, që i bënin të topitur, ishte sa më s'bëhej i çiltër. Kush i shihte një herë ata sy, fitonte bindjen që e njihte dhe, pasi e njihte, s'kishte si të mos e dashuronte. Me ta parë Anën, fytyra i shndriti nga buzagazi gazmor.

- Ah! Sa gëzohem që ju shoh! - i tha dhe iu afrua. - Dje në vrapimet desha t'ju takoja, por ju u larguat. Seç kisha një dëshirë të madhe t'ju shihja pikërisht dje. A nuk ishte e tmerrshme? - i tha dhe e ledhatoi me shikimin e saj të butë, që dukej sikur ia hapte kanatet e shpirtit.

- S'e prisja të tronditesha aq shumë, - i tha Ana dhe u bë lulëkuqe



në fytyrë.

Në këtë kohë të gjithë u çuan për të dalë në kopsht.

- Unë s'po shkoj, - tha Liza, duke i buzëqeshur Anës dhe duke iu ulur pranë. - As ju nuk do shkoni? E ç'dëfrim është kroketi?

- Mua më pëlqen, - i tha Ana.

- Po si ia bëni që s'mërziteni? Kur ju sheh, dukeni që jeni e gëzuar. Ju jetoni, kurse unë mërzitem.

- Si kështu? Bëni pjesë në shoqërinë më të ngazëllyer të Peterburgut, - i tha Ana.

- Ndoshta, ata që s'bëjnë pjesë në shoqërinë tonë mërziten më shumë se ne; po ja që ne, e sidomos unë, nuk jemi të gëzuar, përkundrazi, jemi tmerrësisht të mërzitur.

Safoja, pasi ndezi një cigare, shkoi në kopsht me të dy djelmoshat. Betsi dhe Stremovi u ulën të pinin çaj.

- Si kështu? U mërzitkeni? - e pyeti Betsi. - Safoja thotë që mbrëmë ishit argëtuar si s'ka më mirë.

- Ah! Na mbyti pikëllimi! - tha Liza Merkallova. - Pas vrapimeve u mblodhën tek unë. Po ata njerëz, po ato fytyra. U zgërlaqëm në divan. E ç'argëtim zeza? Ja, ju si ia bëni që të mos ju mbysë mërzia? - përsëri iu drejtua Anës. - Sapo ju sheh, thua me vete: "Ja gruaja që mund të jetë e lumtur, fatkeqe, por jo e mërzitur. Më thoni, si e arrini këtë?

- Asgjë nuk bëj për ta arritur, - i tha Ana e skuqur nga këto pyetje të bezdisshme.

- Gjë më të mirë se kjo nuk ka, - pohoi Stremovi.

Ishte një burrë rreth të pesëdhjetave, gjysmë i thinjur, ende i freskët, shumë i shëmtuar, por me një fytyrë karakteristike që i shprehte mençuri. Liza Merkallovën e kishte mbesën e gruas, tërë kohën e lirë e kalonte me të. Me Ana Kareninën, bashkëshorten e armikut të vet në punët e zyrës, si njeri i mençur që ishte, u tregua tejet i sjellshëm.

- "Asgjë", - tha Stremovi dhe qeshi në mënyrë kuptimplote. - Punë me mendje. Ju kam thënë, - tha, duke iu drejtuar Liza Merkallovës, - për të mos u mërzitur, njeriu nuk duhet të mendojë se po mërzitet. Është njëlloj si me pagjumësinë: nuk duhet ta mbash mendjen tek ajo. Këtë tha dhe Ana Arkadievna.

- Do isha shumë e gëzuar të shprehja një mendim të tillë, sepse është jo vetëm shumë i zgjuar, por është po aq i vërtetë, - tha Ana me buzën në gaz.

- Ju këtë më thoni: përse vuajmë nga pagjumësia dhe s'kemi si të mos mërzitemi?

- Po që të flesh mirë, duhet të kesh punuar, por edhe gëzimi na vjen nga puna.

- E pse u dashka të punoj, në qoftë se puna ime s'i duhet kujt? S'dua të shtirem që jam duke punuar.

- Jeni e pandreqshme, - i tha Stremovi.

Ngaqë e shihte rrallë Anën, s'kishte si ia bënte, do bisedonte për rëndomësi, i foli për kthimin e saj në Peterburg, për dashurinë e Lidia Ivanovnës për të, por ia tha me një të tillë shprehje, që tregonte sheshit se donte të ishte i këndshëm, që e respektonte dhe diçka më shumë.

Hyri Tushkeviçi dhe tha se të gjithë po prisnin të fillonte loja e kroketit.

- Mos u largoni, ju lutem, - iu përgjërua Liza Merkallova. Me to u bashkua dhe Stremovi.

- Kontrasti është shumë i madh, - i tha ky. - E si u lënka kjo shoqëri këtu për të shkuar te plaka Vredë? Ajo do ketë një rast për të nxjerrë nga goja lapërdhi, kurse këtu prania juaj lind ndjenja të tjera, të kundërta me ato që lindin lapërdhitë e saj, - i tha Stremovi.

Ana qëndroi një copë herë e pavendosur. Fjalët mikluese të këtij burri të mençur, adhurimi prej miturakeje që po tregonte Liza Merkallova, tërë ky mjedis i stërholluar mondan, ia mbushën mendjen të rrinte, aq më tepër që donte ta largonte sa më shumë që ishte e mundur minutën e shpjegimit të vështirë. Qëndroi për pak kohë në mëdyshje. Por kur kujtoi ç'do t'i ndodhte, po të mos e merrte të prerë një vendim, kur solli ndër mend çastin e lebetitshëm, kur zuri kokën me duar dhe e mbyti makthi, u çua dhe u përshëndet.

## XIX

Ndonëse bënte jetë mendjelehti mondan, Vronski s'i honepste çrregullimet. Kur kishte qenë në Korpusin e Pazhëve, kishte mbetur pa të holla, kishte kërkuar borxh, s'i kishin dhënë, e kishte provuar helmin e refuzimit dhe kurrë më pas s'ia lejoi vetes të gjendej në pozitë të vështirë. E kishte bërë zakon që një herë në pesë vjet të mbyllej dhe të shqyrtonte gjendjen, e quante *"faire la lessive"*[1].

Ditën pas vrapimit u zgjua vonë nga gjumi, veshi xhaketën pa u rruar dhe pa u larë, vuri përpara paratë, llogaritë, letrat dhe iu përvesh punës. Petricki, që e dinte se s'duronte ta shqetësonin, u vesh pa u ndier.

*1) laj këmishat (fr.)*



Gjithsecili, duke qenë në dijeni të kushteve të ndërlikuara të jetës, mendon padashur se vetëm ai ndodhet në vështirësi të pakrahasueshme me ato të të tjerëve; nuk i shkon fare mendja që dhe të tjerët janë të detyruar t'i bëjnë ballë kushteve jo më pak të vështira. Kështu po i dukej edhe Vronskit. Jo pa të drejtë, me krenari i thoshte vetes që ndonjë tjetër do ishte ngatërruar me këmbët e veta, po të ndodhej në ato kushte. E kishte kuptuar që kishte ardhur koha ta sqaronte mirë gjendjen në të cilën ndodhej, për të përballuar situatën.

E nisi me sqarimin e gjendjes financiare. I shkroi me shkrim të imët shumat që kishte marrë hua dhe doli që kapnin shtatëmbëdhjetë mijë e disa qindra rubla. Numëroi paratë gjendje dhe ato në librezën bankare, doli që kishte njëmijë e tetëqind rubla. Ç'do merrte para vitit të ri, këtë s'kishte si e parashikonte. Huanë e ndau në tri kategori: para që duheshin dhënë me përparësi, që s'prisnin asnjë minutë vonesë, shuma ishte rreth katër mijë rubla: njëmijë e pesëqind për kalin, dy mijë e pesëqind për një shok të ri, Venjevskin, që i kishte lënë në kumar. Kishte dashur t'ia jepte që atë ditë, por Venjevski dhe Jashvini kishin ngulur këmbë se do i paguanin ata e jo Vronski që nuk kishte luajtur. Vronski vërtet nuk kishte luajtur vetë kumar, por ishte bërë garant për Venjevskin, paratë i duheshin flakur në fytyrë kumarxhiut batakçi që e kishte mashtruar, duhej hequr qafe ai i pafytyrë. Kategoria e dytë e huasë kapte shumën tetë mijë rubla; këto ishin borxhe më pak të rëndësishme. Ishte detyrimi për stallën e kalit të vrapimeve, për furnizimin me sanë, për anglezin, për shërbëtorët. Bëheshin nja dy mijë rubla. Kategoria e tretë ishin shpenzimet e hotelit, të dyqaneve, të rrobaqepësit, ishin shuma të papërfillshme. I duheshin dhe rreth gjashtë mijë për shpenzimet e ditës, kishte vetëm njëmijë e tetëqind rubla. Vronski kishte të ardhura vjetore rreth njëqind mijë rubla, borxhet s'e vinin në vështirësi, por puna ishte që këto të ardhura ai nuk i merrte. Pasuria e të atit, që sillte dyqind mijë rubla në vit, nuk ishte e ndarë ndërmjet vëllezërve. Vëllai i madh qe martuar me princeshën Vara Çirkova, bijë dekabristi pa kurrfarë pasurie, kur ishte i kredhur në borxhe. Aleksei ia kishte falur vëllait pjesën e vet të të ardhurave nga pasuria e të atit, mbajti vetëm njëzet mijë rubla në vit. I kishte thënë se i mjaftonin deri sa të martohej, gjë që s'do të ndodhte kurrë. Vëllai i madh, që komandonte një nga regjimentet më me salltanet dhe që sapo u martua e pranoi dhuratën dhe i qe mirënjohës për bujarinë. E ëma, që kishte pasurinë e saj, i jepte nga ana e vet njëzet mijë rubla të tjera, që t'i kishte për të prishur. Kohët e fundit, e zemëruar nga lidhja e pahijshme ia kishte prerë të hollat. Vronski, që

ishte mësuar të prishte dyzet e pesë mijë, s'po anavasej dot me njëzet e pesë. Nënës s'mund t'i kërkonte; në letrën e fundit ajo i shkruante hapur se ishte gati t'i dërgonte para për të ecur përpara në shoqëri dhe për t'i ngjitur shkallët e karrierës. Vronski kishte shfryrë nga marazi dhe qe bërë bishë. E kishte fyer kjo dëshirë e së ëmës për ta blerë me para, i mbante mëri. Por s'mund të hante edhe fjalën, që i kishte dhënë të vëllait, e kishte kuptuar që kishte vepruar me mendjelehtësi; lidhja me Kareninën do t'i krijonte një gjendje të tillë, që edhe duke qenë i pamartuar, do i nevojiteshin ato njëqind mijë rubla të ardhura. Por ja që s'e hante dot fjalën. Mjaftonte vetëm të kujtonte kunatën, Varien, atë grua të mrekullueshme, që s'linte rast t'i shpëtonte pa e falënderuar për bujarinë dhe zemërmadhësinë e treguar, dhe tërheqja mbrapsht e fjalës i bëhej e pamundur. Ishte po aq e pamundur sa të rrihte gruan, të vidhte apo të gënjente. E mundur ishte vetëm një gjë, Vronski s'nguroi ta bënte: të merrte para te fajdexhiu, dhjetë mijë rubla, t'i pakësonte sa më shumë shpenzimet dhe të shiste kuajt e vrapimit. Me ta marrë këtë vendim, i shkroi një pusullë Rolandakut, që kishte dashur t'ia blinte kuajt e vrapimit. Pastaj dërgoi shërbëtorin të thërriste anglezin dhe fajdexhiun dhe i sistemoi paratë që kishte. Pas kësaj i shkroi një letër të ftohtë dhe të thatë të ëmës. Në fund nxori nga portofoli tri pusullat që i kishte dërguar Ana, i lexoi përsëri dhe i dogji; solli në mendje bisedën që kishte patur dje me të dhe ra në mendime.

## XX

Vronski ndaj dhe bënte jetë të lumturi, sepse kishte disa norma jete që i diktonin ç'duhej të bënte dhe ç'nuk duhej të bënte. Rrethi i kushteve ishte i ngushtë, por normat ishin të përcaktuara qartë dhe Vronski ato kurrë nuk i shkelte. Bënte atë që duhej të bënte. Kështu, batakçiut në kumar i duheshin dhënë paratë, kurse rrobaqepësit edhe mund të mos i jepeshin; burrat s'duheshin gënjyer, kurse gratë edhe mund të gënjeheshin; s'i duhej hedhur askujt hi syve, me përjashtim të bashkëshortëve; s'duheshin falur fyerjet e të tjerëve, por ti mund të fyeje etj. Norma si këto mund të ishin të paarsyeshme, jo të mira, por s'viheshin kurrë në dyshim. Ndihej i qetë kur i vinte në jetë, e mbante kokën lart. Vetëm në marrëdhënie me Anën kishte filluar ta ndiente që ato norma jete s'i plotësonin të gjitha kushtet, se po i dilnin përpara vështirësi dhe dyshime, s'po e gjente dot fillin, pas të cilit të kapej. Qëndrimi i tanishëm



ndaj Anës dhe të shoqit ishte i thjeshtë dhe i qartë. Normat që e udhëhiqnin lidhur me këtë ishin të sakta.

Ana ishte e ndershme dhe e çiltër, ishte grua për të qenë, me mendje e dinjitet, ishte grua që i fali dashuri, e donte për virtytet e larta të femrës, e meritonte respektin, madje më të thellë edhe se gruaja me kurorë. Më mirë do pranonte t'i prisnin dorën, se sa t'i lejonte vetes ta fyente me ndonjë fjalë apo veprim; e kishte bërë top mendjen t'ia shfaqte në çdo hap respektin, si grua me dinjitet që ishte.

Edhe qëndrimin ndaj shoqërisë e kishte të përpunuar saktë në mendjen e tij. Shumëkush mund të ishte në dijeni të lidhjeve të tij me Anën, apo mund të dyshonte, por askush nuk duhej të guxonte të hapte gojën; ndryshe, dinte ai si ia mbyllte. Qe i vendosur ta mbronte me çdo kusht nderin e gruas që e donte, por që tanimë nuk ekzistonte.

Edhe më i përcaktuar ishte qëndrimi ndaj të shoqit. Nga çasti që Ana e dashuroi, ishte ai, Vronski, njeriu që i dilte zot. I shoqi në këtë mes ishte njeri i tepërt, që vetëm i pengonte. Sigurisht, gjendja e Anës ishte e padurueshme, prej mjeraneje, por s'kishe ç'bëje. E vetmja e drejtë e të shoqit ishte të kërkonte shpagim për nderin e nëpërkëmbur, qoftë edhe me armë; Vronski ishte gati që në minutën e parë.

Kohët e fundit, në marrëdhëniet e Vronskit me Anën nxorën krye disa dukuri me natyrë të brendshme, që po e trembnin me papërcaktueshmërinë e tyre. Dje ajo i kishte thënë që ishte shtatzënë. Si lajmi, si ajo që priste Ana prej tij, nuk parashikoheshin në normat e përpunuara. U gjend i befasuar, deri i shokuar, por zemra në çast ia diktoi rrugëdaljen: duhej braktisur i shoqi. Kështu i tha, por kur e mendoi mirë e mirë çdo gjë me gjakftohtësi, arriti në përfundimin që më e mira e të mirave ishte të mos ikte nga i shoqi dhe përsëri e brente dyshimi: mos nuk bënte mirë që mendonte kështu?

"Në i thashë ta braktiste të shoqin, pata parasysh bashkimin me mua. A jam gati për një bashkim të tillë? E si mund ta marr, kur jam keq me para? Ja, do i gjej paratë... Por si mund të iki me të, kur jam me shërbim? Në ia thashë, duhet qenë gati, domethënë, duhen gjetur para dhe duhet dalë në lirim." U zhyt në të thella. Çështja në duhej dhënë apo nuk duhej dhënë dorëheqja, e bëri të mendonte për diçka të fshehtë, që e dinte vetëm ai dhe që përbënte gjënë më kryesore në jetën e tij. Ambicia tek ai ishte po aq e vjetër sa dhe ai vetë, dhe ishte aq e fortë, sa rivalizonte me dashurinë. Hapat e para në shoqërinë e lartë dhe në shërbim kishin qenë të suksesshme, por dy vite më parë kishte dashur të tregohej i pavarur dhe të bënte emër, s'kishte pranuar një detyrë, kishte shkuar me

shpresën që mospranimi do ia rriste çmimin personit të tij. Doli që u tregua më kuturitës nga ç'duhej dhe s'e përfillën. Deshi s'deshi e luajti më së miri rolin e njeriut të pavarur, dhe e luajti me finesë e mendje, duke u hequr si njeri që s'u zemërua me askënd, që s'qe fyer nga askush dhe dëshironte vetëm një gjë: ta linin të qetë, sepse veten e ndiente si s'kishte më mirë. Në të vërtetë, që nga koha që kishte vajtur në Moskë, jeta s'po e ngazëllente. E pikasi venitjen e famës së njeriut të pavarur; shumëkush kishte filluar të mendonte që asgjë nuk do të arrinte në jetë, përveçse të ishte i ndershëm dhe zemërmirë. Lidhja me Kareninën, që bëri bujë dhe tërhoqi vemendjen e të gjithëve, ia tulati për një kohë krimbin e ambicies, por një javë më parë ai krimb përsëri e ngriti kokën edhe më me forcë. Shoku i vogëlisë, Serpuhovski, me të cilin mbaruan bashkë Korpusin e Pazhëve, rivalizonin në mësime, në dëfrime dhe kishin ambicie për të çarë përpara, para disa ditësh u kthye nga Azia Qendrore me dy gradime dhe një dekoratë, rast i rrallë për një gjeneral të ri. Në Peterburg për të flitej si për një yll të madhësisë së pazakontë. Priste emërimin në poste kyçe, më rëndësi të madhe shtetërore; kurse Vronski, ndonëse mbahej i pavarur dhe i shkëlqyer, i dashuruar nga një grua e përndritur, ishte vetëm një kapiten, të cilin e linin të krekosej me pavarësinë e vet sa t'i donte qejfi. "Kuptohet, s'i zilepsem Serpuhovskit, por gradimi i tij tregon sheshit që një si unë duhet të presë çastin e volitshëm për ta shfrytëzuar rastin dhe për të ngjitur shkallët e karrierës. Tre vjet më parë ai ishte në gjendjen që jam unë. Në pranofsha dorëheqjen, do e marr veten në qafë, në qëndrofsha në shërbim, asgjë nuk humbas. Ajo e tha me gojën e saj që nuk dëshiron ta ndryshojë gjendjen. Kurse unë, me dashurinë e një femre si ajo, s'kam pse i zilepsem Serpuhovskit." Duke i spërdredhur mustaqet me një lëvizje të ngadalshme, u çua dhe ecejaku nëpër dhomë. Sytë iu përshkënditën me xixëllima të veçanta, veten e ndiente më se të sigurt, të qetë dhe të gëzuar, ashtu si e ndiente gjithmonë pas sqarimit të gjendjes financiare. Çdo gjë ishte e qartë, gjithçka ishte në rregull. U rrua, bëri një banjë të ftohtë, u vesh dhe doli.

## XXI

- Të ti po vija, - i tha Petricki. - Si shumë u vonove me hesapet. - I mbarove?

- I mbarova, - iu përgjigj Vronski, duke i qeshur vetëm me sy dhe



duke i spërdredhur me merak të madh majat e mustaqeve, si të kishte frikë mos e prishte rregullin e vendosur në çdo çështje, po të bënte lëvizje të vrullshme dhe të guximshme.

- Dukesh gjithmonë si pas banjës, - i tha Petricki. - Po vij nga Gricki (kështu e thërrisnin komandantin e regjimentit). Po të pret.

Vronski e pa i hutuar dhe mendja i shkoi gjetiu.

- Ç'është ky aheng? - tha, duke mbajtur vesh tingujt e polkave dhe të valseve që luante një orkestër frymore. - E me ç'rast?

- Ka ardhur Serpuhovski.

- Aa! - tha Vronski. - S'e kam ditur.

Të qeshurit e syve iu bë më i thekshëm.

Qëkur iu mbush mendja se ishte vërtet i lumtur nga dashuria për Anën, e kishte flijuar për të ambicien, më saktë do ishte të thuhej që ia kishte yshtur vetes këtë mendim. Vronski s'po provonte më as zili e as cmirë ndaj atij njeriu, s'e prishi terezinë edhe kur ky nuk erdhi në regjiment për të takuar atë të parin. Për të Serpuhovski mbetej një shok i mirë, Vronski iu gëzua ardhjes së tij.

- Gëzohem shumë, - tha.

Komandanti i regjimentit, Domini, banonte në një shtëpi të madhe çifligari. Ishin mbledhur në verandën e gjerë të katit të parë. Në oborr Vronskit i vajtën sytë te këngëtarët e regjimentit, të veshur me xhaketa të shkurtra, që rrinin pranë një kadishteje me vodkë, aty ishte dhe komandanti i ngazëllyer, i rrethuar nga oficerët; bëri disa hapa drejt verandës dhe me zërin e fuqishëm, të kumbueshëm i mbuloi tingujt e kadrilës së Ofenbahut, u dha një urdhër ushtarëve. Ushtarët dhe disa nënoficerë iu afruan në atë kohë që iu afrua dhe Vronski. Nga tryeza e vet komandanti i regjimentit ngriti dolli për shëndetin e ish-shokut, gjeneralit trim, princit Serpuhovski.

- Ti Bondarenko, sa vete e përtërihesh, - tha pastaj, duke iu drejtuar nënoficerit të kavalerisë, një ushtaraku faqekuq që qëndronte aty pranë.

Vronski s'e kishte parë Serpuhovskin që prej tre vjetësh. Mbante baseta, dukej i burrëruar; trupin e kishte si më parë të derdhur dhe të binte në sy ëmbëlsia e fisnikëria që i shprehte fytyra jo e bukur. Vuri re vetëm një ndryshim: fytyra i shkëlqente nga një vezullim i përhershëm. Ishte shkëlqimi që e kishte vënë re në fytyrat e atyre që u ecte fati dhe që e dinin se kjo pranohej nga të gjithë. Vronski e njihte mirë këtë lloj shprehjeje.

Kur po zbriste shkallët, Serpuhovski pa Vronskin, buzëqeshja e galdimit ia ndriti fytyrën. Ngriti kokën lart, e çoi edhe më gotën, duke e

përshëndetur dhe duke lënë të kuptohej që nuk mundte të mos shkonte më parë te nënoficeri i kavalerisë që po e priste me buzët e zgjatura.

- Erdhe! - i tha komandanti i regjimentit kur e pa. - Jashvini më tha që s'ishe fare në humor.

Serpuhovski, pasi u puth me nënoficerin dhe i fshiu buzët me shami, iu afrua Vronskit.

- Gëzohem që po të shoh! - i tha duke i shtrënguar dorën dhe duke e hequr mënjanë.

- Merruni me të! - i thirri Jashvinit komandanti i regjimentit dhe iu afrua ushtarëve.

- Pse s'erdhe në vrapime? Shpresoja të të shihja, - i tha Vronski Serpuhovskit.

- U vonova pak. Më falni, - shtoi dhe u kthye nga adjutanti. - Ua ndani këto ushtarëve, - i tha.

Nxori nga portofoli tre kartëmonedha njëqind rubëlshe dhe i kuq flakë në fytyrë ia dha paratë adjutantit.

- Vronski! Do të hash diçka apo më parë do të pish? - e pyeti Jashvini. - Shtroji mezenë kontit! Këtë pije.

Pinë dhe bënë qejf gjer natën vonë. E ngritën në krah Serpuhovskin dhe e hodhën përpjetë; pastaj edhe komandantin e regjimentit. Ky hoqi valle bashkë me Petrickin. I ardhur në qejf, komandanti u ul në stol me Jashvinin dhe zuri t'i vërtetonte epërsinë e Rusisë mbi Prusinë, sidomos në kavaleri. Ahengu dhe galdimi ranë fashë për disa minuta. Serpuhovski hyri brenda, që të lante duart dhe aty gjeti Vronskin: kishte hequr xhaketën, kishte vënë qafën e kuqe nën currilin e ujit dhe po lahej. Pasi mbaroi, iu afrua Serpuhovskit dhe dolën bashkë, u ulën në një divan.

- Di çdo gjë për ty nga ime shoqe, - i tha Serpuhovski. - Ma ke bërë qejfin që e ke takuar shpesh.

- Është shoqe me Varën, janë gratë e vetme në Peterburg, me të cilat ta ka ënda të kuvendosh, - iu përgjigj me buzën në gaz Vronski. E kishte parandier temën e bisedës dhe i erdhi mirë.

- Të vetmet thatë? - e pyeti Serpuhovski me të qeshur.

- Edhe unë kam mësuar shumë gjëra për ty, veç jo përmes gruas sate, - ia ktheu Vronski me shprehjen e rreptësisë në fytyrë, duke i dhënë të kuptonte që s'i pëlqente aluzioni. - U gëzova shumë që të ka ecur. Asgjë s'më habit. Prisja më shumë se kaq.

Serpuhovski buzëqeshi i kënaqur. S'e quante të nevojshme ta fshihte kënaqësinë.

- Të them të drejtën, s'e prisja këtë gradim. Më gëzoi pamasë. Jam ambicioz, është thembra ime e Akilit.



- S'do e thoshe, po mos të të kishte prirë e mbara, - i tha Vronski.

- S'e di. Veç, pa ambicie jeta është e mërzitshme. Kushedi gabohem, por më duket se i kam disa aftësi në fushën që kam zgjedhur. Them se në duart e mia pushteti do ketë më tepër arritje se në duart e shumë të tjerëve, që i njoh mirë, - i tha dhe fytyra i rrezëllinte nga vetëdija e suksesit. - Sa më afër pushtetit, aq më i kënaqur ndihem.

- Për ty, ndoshta, kështu është, por jo për të gjithë. Dikur edhe unë kështu kam pandehur, por tani them që s'ia vlen të jetohet vetëm për këtë, - i tha Vronski.

- Këtu të kam! - i tha Serpuhovski duke qeshur. - Kam dëgjuar për mospranimin tënd... Kuptohet, të dhashë të drejtë. Ka mënyra e mënyra për ta bërë diçka. Them se ajo që bëre është e drejtë, por jo në atë mënyrë.

- Ç'u bë, u bë; ma di kokën, nuk pendohem për atë që bëj. Edhe kështu jam shumë mirë.

- Shumë mirë përkohësisht. S'ke si kënaqesh me ç'ke arritur. Vëllait tënd nuk do t'i flisja kështu, është burrë për të qenë, si dhe komandanti ynë i regjimentit. Dëgjoje si bërtet, - i tha dhe i vuri veshin "urrasë" që u dëgjua. - I kënaqur është, por për ty kjo s'mjafton.

- Nuk them se arritja më kënaq.

- Sigurisht. Njerëz si ti janë të nevojshëm.

- Për kë?

- Për shoqërinë. Rusia ka nevojë për njerëz, për të përkushtuar, ndryshe e merr lumi.

- Mos e ke fjalën për ca si Bertenevi kundër komunistëve rusë?

- Jo, - tha Serpuhovski dhe u thartua në fytyrë qejfprishur që shoku besonte se ai mund të kishte marrëzi si kjo në mendje. - *Tout ça est une blague* [1]. Kështu ka qenë dhe kështu do të jetë gjithmonë. Kurrfarë komunistësh nuk ka. Por intrigantët s'rrinë dot pa shpifur. Janë marifete të vjetra. Rusisë i duhen njerëz të pushtetshëm, të pavarur, si ti, si unë.

- Po pse këta pushtetarë, - Vronski zuri ngoje emrat e disave, - a nuk janë njerëz të pavarur?

- Po ata s'e kanë, s'e kanë patur që ditën që kanë lindur pavarësinë që jep pasuria; s'kanë patur emër, s'e kanë patur atë afrim me diellin që kemi ne. Mund të blihen me para o me lajka. Për t'u mbajtur aty ku janë, kanë nevojë për parti. Fusin në këto grupime koncepte dhe pikëpamje, që s'u besojnë as vetë dhe e bëjnë të keqen. S'kanë si veprojnë ndryshe,

*1) Budallallëqe janë (fr.)*

u duhet ta ruajnë shtëpinë e shtetit që kanë, u duhet rroga për të jetuar. *Cela n'est pas plus fin que ça* [1]. Hilenë ua zbulon kollaj. Ndoshta tregohem i lig, njeri me mllef, por më i keq se ata nuk jam. Kështu ma thotë mendja. Ngado që ta kthesh e kam një epërsi: nuk shitem për para. Njerëz si ne i duhen atdheut! O sot, o kurrë!

Vronski ia ndiqte i përqendruar mendimet që shprehte, por po e tërhiqnin më shumë jo vetë mendimet, sesa qëndrimi i Serpuhovskit ndaj asaj që shprehte. Vuri re që ky e kishte ndarë mendjen të luftonte pushtetarët e sotëm, kishte simpatitë dhe antipatitë e veta, ndërkohë që interesat e atij vetë nuk shkonin më larg se mbarëvajtja e punëve në eskadron. E kuptoi plotfuqishmërinë e shokut, e ndjeu zotësinë e tij për të depërtuar në thelbin e çështjeve me rëndësi, i ra në sy zgjuarsia dhe gojëtaria, veti të rralla në mjedisin ku vërtitej ai vetë. E përvëloi zilia.

- Mua më mugon kryesorja, - i tha Vronski. - Më mungon dëshira për të patur pushtet. Dikur e kam patur, tani s'e kam më.

- Më fal, por kjo s'është e vërtetë, - e kundërshtoi me buzën në gaz Serpuhovski.

- E vërtetë është, e vërtetë! Tani... - shtoi për të qenë i sinqertë.

- Po, *tani*, edhe mundet, por kjo *tani* s'ka për të qenë gjithmonë.

- Ndoshta, - iu përgjigj Vronski.

- Ti thua *ndoshta*, - vijoi Serpuhovski si ta kishte kuptuar ç'mendonte, - kurse unë them *me siguri*. Për këtë desha të të takoj. Veprove ashtu si duhej, të kuptoj drejt, por nuk duhet të *perseverosh* [2]. Të lutem vetëm të më japësh *carte blanche* [3]. S'është se dua të marr në pekul... megjithëse, edhe këtë përse të mos e bëj? Edhe ti ma ke zgjatur jo një herë dorën e ndihmës. Them se miqësia jonë e përligj... Po, - tha duke i qeshur ëmbël si femër, - më jep *carte blanche*, largohu nga regjimenti, do të të tërheq në veprimtari pa e vënë re as ti vetë.

- Po mua asgjë s'më duhet, - i tha Vronski. - Ç'u bë, u bë.

Serpuhovski u ngrit dhe qëndroi në këmbë para tij.

- Thua: "Ç'u bë, u bë". E kuptoj, por më dëgjo: jemi vërsnikë, ti, ndoshta, ke njohur gra më shumë se unë. - Buzëqeshja dhe gjestet e Serpuhovskit i dhanë Vronskit të kuptonte që s'kishte pse i trembej, se ia prekte me skandoli plagën për të mos ia lënduar. - Jam i martuar, e njoh gruan time, gruan që dua, nga kjo njoh më mirë gratë e tjera dhe s'do t'i kisha njohur aq mirë edhe sikur të kisha të bëja me një mijë.

*1) S'është ndonjë zgjuarësi e madhe (fr.)*
*2) të ngulësh këmbë (fr.)*
*3) liri veprimi (fr.)*



- Tani vijmë! - i tha Vronski oficerit që i lajmëroi se po i kërkonte komandanti.

Donte ta dëgjonte deri në fund.

- Mendimi im është ky, - vijoi Serpuhovski. - Gruaja është pengesa kryesore në veprimtarinë e njeriut. Është e vështirë të duash një femër dhe të bësh diçka të mirë. Ka një mjet që të lejon të dashurosh pa të penguar në veprimtari, ky mjet është martesa. Si ta shpjegoj më mirë, - shtoi Serpuhovski që i kishte qejf krahasimet. - Ja. Në do të mbash një barrë dhe t'i kesh duart e lira, duhet ta lidhësh ngarkesën në kurriz. Kjo është martesa. E ndieva kur u martova, e pashë që duart i kisha të lira. Po ta mbash ndër duar barrën, s'bën dot asgjë tjetër. Ti e di, Mazankovi dhe Krupovi nga dashnoret i hoqën vizë karrierës.

- Po ç'gra ishin ato? - ia ktheu Vronski dhe solli në mendje francezen dhe aktoren, me të cilat këta kishin qenë në marrëdhënie.

- Aq më keq. Sa më lart qëndron gruaja në shoqëri, aq më e rrezikshme është për burrin. Jo vetëm do të të duhet ta tërheqësh barrën, por do të të duhet t'ia rrëmbesh nga duart dikujt.

- Ti nuk ke dashuruar kurrë, - i tha Vronski me zë të ulët, duke vështruar përpara dhe duke menduar për Anën.

- Ndoshta. Por këtë që të thashë mos e harro. Edhe diçka tjetër: gratë janë më materialiste se burrat. Për ne dashuria është diçka e lartësuar, kurse për to *terre-a-terre* [1].

- Ja, erdhëm, - i tha shërbëtorit, por ky s'kishte hyrë për t'i thirrur, i kishte sjellë Vronskit një zarf.

- Më thanë që është nga princesha Tverskaja.

Vronski e hapi dhe u bë flakë në fytyrë.

- Po më dhemb koka, po shkoj në shtëpi, - i tha Serpuhovskit.

- Atëherë, mirupafshim. Do ma japësh *carte blanche*?

- Flasim më vonë. Do të takoj në Peterburg.

## XXII

Ora ishte gjashtë pa pak. Që të arrinte në kohë dhe të mos shkonte me kuajt që i njihnin të gjithë, pajtoi një karrocë dhe e urdhëroi karrocierin të ecte sa më shpejt. U ul në qoshe, i shtriu këmbët në sedilje dhe u zhyt në mendime.

Vetëdija e turbullt e rregullimit të gjendjes financiare, kujtimi për

*1) tokësore (fr.)*

dashamirësinë e Serpuhovskit, që ia kishte ledhatuar sedrën duke e quajtur të nevojshëm dhe kryesorja, takimi me Anën, u derdhën në një ndjenjë të madhe gëzimi jete. Dhe ishte aq i fortë, sa qeshi nën buzë i lumturuar. I uli këmbët nga sedilja dhe i hodhi njërën mbi tjetrën, preku pulpën e fushkët, që e kishte shembur kur ishte rrëzuar, u mbështet më mirë dhe mori frymë thellë. "Mirë, shumë mirë!" - tha me vete. Edhe më parë e kishte provuar lektisjen që i vinte nga trupi i shëndetshëm, por kurrë më parë s'e kishte dashur veten, trupin e vet, si tani. I vinte mirë kur ndiente dhimbjen e lehtë në pulpën e fuqishme, i mbushej zemra me ngazëllim kur ndiente si i gufonte kraharori, duke dihatur thellë ajrin. Dita e kthjellët, por e freskët e gushtit, që aq ligsht kishte ndikuar mbi Anën, po i jepte gjallëri dhe po ia flladiste fytyrën dhe qafën e skuqur pas larjes me ujë të ftohtë. Aroma e parfumit të mustaqeve po i dukej veçanërisht e këndshme në këtë ajër të freskët. Gjithë ç'shihte nga dritarja e karrocës, të pështjellë me këtë ajër të lehtë e përtëritës në perëndimin e butë, i dukej e mbushur me jetë si dhe ai vetë: çatitë e shtëpive, që shndrinin nga rrezet e pjerrëta të diellit, avllitë dhe qoshet e ndërtesave, këmbësorët dhe karrocat e rralla, drurët dhe bari gjelbërosh, kopshtijet me radhët e rregullta të postateve, hijet e gjata të shtëpive dhe të drurëve, gjithçka ishte e bukur si një peizazh dore mjeshtërore i sapopërfunduar dhe i lyer me llak.

- Më shpejt! Më shpejt! - i tha karrocierit, duke nxjerrë kokën në dritare dhe duke i futur nën dorë kartëmonedhën trirubëlshe. U dëgjua fërshëllima e kamxhikut dhe karroca fluturoi mbi kalldrëmin e dystë.

"Asgjë tjetër s'më duhet përveç kësaj lumturie, - tha me vete, duke parë butonin e ziles ndërmjet dy dritareve dhe duke përfytyruar Anën, ashtu siç e kishte parë për herë të fundit. - Çdo ditë që kalon, e dua më shumë. Ja dhe kopshti i vilës së plakës Vrede. Po ku është? Ku? E pse ma la këtu takimin? Dhe e kishte shkruar në letrën e Betsit!" Por s'u mendua gjatë. I tha karrocierit të ndalte para se t'i afroheshin rrugës kryesore, hapi derën dhe kërceu pa ndalur mirë; eci nëpër rruginën që të çonte në vilë. S'kishte njeri, por kur pa djathtas, e njohu Anën. Fytyrën e kishte mbuluar me vel, por e njohu nga e ecura e saj aq e veçantë, nga forma e hukur e supeve, nga vendosja aq e hijshme e kokës në qafën e bukur; trupin sikur ia përshkoi korrenti elektrik. E ndjeu përsëri të fuqishëm dhe të përtërirë veten, që nga lëvizja e lirshme e këmbëve dhe fryrja e gjoksit kur mbushej me frymë. Ndjeu si iu gudulisën buzët.

Kur u takuan, Ana ia shtrëngoi fort dorën.

- Nuk më zemërohesh që të thirra? Më duhej të të shihja, doemos,



- i tha. Buzët e shtrënguara, që ia shihte përmes velit, bënë që t'i ndryshonte në çast humori.

- Të zemërohem! Po si u gjende këtu?

- S'ka rëndësi, - i tha dhe vuri dorën e saj mbi dorën e tij. - Shkojmë, duhet të bisedojmë.

E kuptoi që diç kishte ndodhur, që takimi s'do ishte i gëzueshëm. Në praninë e saj i mungonte vullneti vetjak: pa e ditur shkakun e shqetësimit, ndjeu si i kaloi edhe atij.

- Po ç'ke? Ç'ke kështu? - e pyeti, duke i shtrënguar me bërryl dorën dhe duke u orvatur t'ia lexonte në fytyrë mendimet.

Bënë në heshtje disa hapa, dukej që po mblidhte mendimet; sakaq ndali.

- Nuk të tregova dje, - filloi nguturazi me frymëmarrje të shpeshtuar. - Kur u ktheva në shtëpi me Aleksei Aleksandroviçin, ia kallëzova të gjitha... i thashë se s'mund të isha më gruaja e tij, se... ia tregova të gjitha.

Ai e dëgjonte me trupin përkulur përpara, si të donte me këtë t'ia lehtësonte gjendjen e vështirë, në të cilën ndodhej. Por, pasi e dëgjoi ç'tha, e drejtoi trupin, fytyra i shprehu rreptësi e krenari.

- Po, po! Mirë ke bërë! Kështu është një mijë herë më mirë! E marr me mendje sa e vështirë duhet të ketë qenë për ty! - i tha.

Por ajo s'ia dëgjonte fjalët, ia lexonte mendimet, duke i hetuar shprehjen e fytyrës. Ajo s'e dinte që shprehja e fytyrës lidhej me mendimin që i shkrepëtiu sakaq në kokë: dueli ishte i pashmangshëm. Asaj as që i shkonte në mendje dueli, rreptësinë dhe krenarinë që pikasi në fytyrën e tij e shpjegoi ndryshe.

Pas letrës që i dërgoi i shoqi, Ana u bind që çdo gjë do vazhdonte si më parë, që s'gjente dot forca për të hequr dorë nga jeta e gruas së martuar, të braktiste djalin, të bashkëjetonte me dashnorin. Mëngjesi që kaloi te princesha Tverskaja ia përforcoi edhe më këtë mendim. Takimi me Vronskin kishte një rëndësi të veçantë, shkonte me shpresën se do e shpëtonte, do e ndryshonte jetën e tyre. Sikur t'i thoshte tani Vronski: "Lëri të gjitha dhe eja me mua," - do ta braktiste djalin dhe do të shkonte me të. Por ja që lajmi s'i bëri atë përshtypje që priste: po i dukej pak si i fyer.

- S'e pata të vështirë. U bë vetiu, - i tha me nervozizëm. - Dhe ja... - nxori letrën e të shoqit nga doreza.

- E kuptoj! E qartë! - ia preu fjalën ai dhe ia mori letrën, por nuk e lexoi. U përpoq ta qetësonte: - Dua vetëm një gjë: t'i jepet fund kësaj

gjendjeje, për t'ia përkushtuar tërë jetën time lumturisë sate.

- Përse ma thua këtë? - i tha ajo. - A mund të dyshoj? Sikur të dyshoja...

- Kush janë ato? - e pyeti befas Vronski, duke i treguar zonjat që po afroheshin. - Mos na njohin?... - U fsheh me ngut në rruginën anësore, duke e tërhequr edhe atë.

- Ah! Mua aq më bën! - tha ajo. Buzët iu drodhën. Vronskit iu duk se po e shihte me një ligësi të çuditshme që prapa velit. - Të thashë, s'është këtu puna, s'dyshoj për këtë. Ja ç'më shkruan. Lexoje. -Ana ndali përsëri.

Vronski si në minutën e parë kur i kishte folur për shpjegimin me të shoqin, edhe tani, duke lexuar letrën, padashur iu dha po asaj ndjenje që e kishte përjetuar tanimë dhe kishte të bënte me qëndrimin e të shoqit ndaj tij. Tani që e kishte ndër duar letrën, po përfytyronte thirrjen në duel që sot a nesër do ta gjente me siguri në apartamentin e tij, pastaj vetë duelin, kur me shprehjen e krenarisë dhe të shpërfilljes në fytyrë do të shtinte në ajër dhe do të priste të shtinte bashkëshorti i fyer. Iu kujtuan edhe fjalët e Serpuhovskit, ajo që kishte menduar vetë në mëngjes, se më e mira e të mirave do të ishte të mos lidhej... E dinte, këtë mendim asaj s'kishte si ia shprehte.

Si e lexoi letrën, ngriti sytë. Në shikimin e tij nuk kishte vendosmëri. Ana e pikasi që për këtë ai kishte menduar më parë. E dinte, çfarëdo që t'i thoshte, nuk do ishte e tëra ajo që mendonte. E kuptoi: kishte humbur edhe shpresën e fundit.

- E sheh ç'njeri është? - e pyeti me zë të dridhur. - Ai...

- Më fal, por kjo më gëzon, - ia preu fjalën Vronski. - Më lër të flasë! - tha dhe e pa me lutje që ta linte të shpjegohej. - Më gëzon, sepse marrëdhëniet nuk kanë si ruhen ashtu si pandeh ai.

- E pse? - nëpërdhëmbi Ana, duke i përmbajtur me zor lotët; me ç'dukej, nuk i jepte më kurrfarë rëndësie asaj që do i thoshte. E ndiente që fati i saj ishte vendosur.

Vronski donte t'i shpjegonte që pas duelit, sipas tij të pashmangshëm, ndërmjet tyre s'kishin si ruheshin marrëdhëniet e para, por i tha tjetër gjë.

- Nuk mund të vazhdohet më kështu. Besoj që tani do largohesh prej tij. Shpresoj, - u turbullua dhe e mbuloi të kuqtë, - se do më lejosh të mendoj si ta rregullojmë më mirë jetën tonë. Nesër...

Por Ana s'e la të vazhdonte.

- Po djali? - thirri. - E pe ç'shkruan? Do më duhet ta lë, kurse unë



as mundem e as dua ta lë.

- Po ç'është më mirë? Të lësh djalin apo të vazhdosh këtë gjendje poshtëruese.

- Për kë qenka poshtëruese?

- Për të gjithë, e veçanërisht për ty.

- The që është poshtëruese... mos i përsërit më këto fjalë. S'kanë asnjë kuptim për mua, - i tha me zë të ngjirur, të dridhur. Nuk dëshironte të dëgjonte as dhe një fjalë të rreme nga goja e tij në këto çaste. I kishte mbetur vetëm dashuria e tij, donte me gjithë shpirt ta dashuronte. - Një gjë duhet ta dish mirë: nga dita që të dashurova, çdo gjë ndryshoi. E vetmja gjë që më ka mbetur mua, është dashuria jote. Në e kam këtë dashuri, veten e ndiej aq lart, aq të sigurt, sa asgjë s'më duket poshtëruese. Jam krenare me gjendjen, në të cilën ndodhem, sepse... jam krenare... krenare... - S'e mbaroi dot fjalën, përse ishte krenare. Dënesa, turpi dhe makthi i gulçuan dhe ia prenë fjalën. Heshti dhe u shkreh në vaj.

Vronskin e mbyti angështia, në grykë i ngeci një kom mundues, hundët i përcëlluan, po i dukej sikur ia përvëlonte dikush; për herë të parë në jetën e tij e ndjeu që nga çasti në çast mund të shkrehej në vaj. S'e thoshte dot ç'ishte ajo që e kishte mallëngjyer dhe tronditur aq shumë; i vinte keq për të, e ndiente që nuk mund ta ndihmonte, e dinte që faji i mjerimit të saj binte mbi të; i dukej se ishte ai shkaktari i mënxyrës.

- Po pse, ndarja e pamundur qenka? - i tha me zë të mekur. Ajo nuk iu përgjigj, vetëm tundi kokën. - S'është e mundur ta marrësh djalin dhe ta lësh atë?

- Po, po kjo varet prej tij. Tani më duhet të vete tek ai, - tha me zë të tjetërsuar. Parandjenja, që gjithçka do të mbetej si më parë, s'e kishte gënjyer.

- Të martën do jem në Peterburg, aty do të vendosim çdo gjë:

- Po, - i tha ajo. - Të mos flasim më për këtë.

Pajtoni i Anës, që duhej ta merrte te kangjellat e kopshtit të Vredës, u afrua. Ana u përshëndet dhe shkoi në shtëpi.

## XXIII

Komisioni mblidhej zakonisht të hënave. Aleksei Aleksandroviçi hyri në sallën e mbledhjes, përshëndeti kryetarin dhe anëtarët, ashtu siç bënte ngahera, u ul dhe vuri dorën mbi letrat që kishte përpara. Ishin

dokumente e shënime për fjalimin që kishte përgatitur. Çështjet i kishte të qarta, ndaj veten e ndiente të qetë. Në çastin e duhur, kur të ishte ballë për ballë me armikun, fjalët do i rridhnin vetiu, s'kishte pse i parapërgatiste. Po dëgjonte i qetë raportin. Sytë i mbante në duart e bardha me damarë të fryrë, me gishtat e gjatë, që preknin majat e fijeve të letrave të bardha që kishte përpara, kokën e vajisur e kishte pak mënjanë, dukej disi i lodhur; askujt s'i shkonte në mendje që nga goja e tij do shpërthente stuhia e fjalëve shungulluese, që do e ngrinin peshë sallën, do i bënte të mbledhurit të bërtisnin, të bënin potere, kurse kryetarin do ta detyronin t'i binte ziles për të rivendosur qetësinë. Kur mbaroi raporti, Aleksei Aleksandroviçi me zërin e hollë si piskamë, por të shtruar, kërkoi të shfaqte disa mendime rreth çështjes së sistemimit të popullsisë ardhëse. Të pranishmit kthyen sytë nga ai. Aleksei Aleksandroviçi pastroi grykën dhe pa ia hedhur sytë armikut të vet, por duke vështruar atë që ishte ulur në rreshtin përpara tij, siç e kishte bërë zakon (ishte një plak i regjuar, i huptë, që kurrë s'pati thënë ndonjë fjalë për veprimtarinë e Komisionit), nisi të parashtronte mendimet e veta. Kur u prek çështja thelbësore, kundërshtari u hodh përpjetë. Edhe Stremovi, që ishte anëtar Komisioni dhe qe i prekur, parashtroi të dhëna që e përligjnin punën e Komisionit. U ndez debati, por Aleksei Aleksandroviçi triumfoi. Propozimi i tij u pranua. U caktuan tre komisione të rinj dhe të nesërmen në qarqet zyrtare peterburgase flitej vetëm për këtë mbledhje. Suksesi qe më i madh nga ç'e priste.

Të nesërmen, me t'u zgjuar, Aleksei Aleksandroviçi ndërmendi me kënaqësi ngadhnjimin e djeshëm. I buzëqeshi shefit të kabinetit, që ia kishte ënda ta lajkatonte për ç'kishte ndodhur, ndonëse dëshironte të dukej shpërfillës. I kishte dalë nga mendja që ishte e martë, dita kur do të vinte Ana Arkadievna. U befasua nga lajmi i papritur dhe aspak i këndshëm i ardhjes së saj.

Ana mbërriti në Peterburg herët në mëngjes. Të shoqin e kishte njoftuar me telegram, që t'i dërgonte pajtonin. Ai vetë s'doli ta priste. Ana hyri në dhomën e saj dhe u mor me sistemimin e plaçkave, duke pritur që i shoqi të vinte. Kaloi një orë dhe ai s'u duk. Doli në dhomën e bukës, dha enkas me zë të lartë disa porosi, por ai s'u ndie përsëgjalli, ndonëse shefin e kabinetit e përcolli. E dinte që së shpejti do dilte për në zyrë, kurse ajo donte ta shihte, që të mos ishin të ndera marrëdhëniet. Kaloi nëpër sallon dhe iu drejtua dhomës së tij. E gjeti të veshur, gati për të dalë; qe ulur në tryezën e vogël, me bërrylat mbështetur dhe me shikimin e tretur përpara. Ana e pa para se ta vinte re i shoqi, e kuptoi



që po mendonte për të. Kur e vuri re, donte të ngrihej, por ndërroi mendje, fytyra iu ndez, gjë që s'i ndodhte më parë, pastaj u çua, bëri disa hapa drejt saj, duke e parë drejt në sy, në ballë, në flokë. I mori dorën dhe e ftoi të ulej.

- Jam shumë i gëzuar që erdhët, - i tha dhe iu ul pranë, deshi diç t'i thoshte tjetër, por i ngeci fjala në grykë. Provoi edhe disa herë të fliste, por s'e bëri... Ndonëse para se të kthehej Ana, e kishte përpunuar deri në detaje si do sillej e ç'qëndrim do mbante, do ia shprehte hapur përbuzjen dhe për çdo gjë do e ngarkonte me faj, tani s'po i gjente dot fjalët e duhura. Mllefi po ia linte vendin keqardhjes. Heshtja zgjati ca si shumë.

- Seriozha mirë është? - e pyeti dhe, pa pritur përgjigje, shtoi: - S'do ha drekë në shtëpi; më duhet të dal.

- Desha të shkoja në Moskë, - i tha ajo.

- Jo. Bëtë shumë, shumë mirë që erdhët, - i tha dhe përsëri heshti.

Kur u bind që s'ishte në gjendje të fliste, Ana i foli vetë.

- Aleksei Aleksandroviç, - nisi pa i ulur sytë përballë vështrimit të tij ngulur flokëve. - Jam grua e ligë, jam mëkatare, por jam po ajo që isha atëherë kur ju tregova dhe erdha t'ju them që s'mundem të ndryshoj asgjë.

- Nuk ju pyeta për këtë, - i tha prerë dhe e pa me urrejtje drejt në sy. - Kështu kam menduar dhe unë. - I ndodhur nën pushtetin e zemërimit, e mblodhi shpejt veten. - Siç ju thashë dhe ju shkrova, po jua përsëris: për ç'ndodhi nuk dua të di. E quaj të paqenë. S'janë të gjitha gratë aq të mira sa ju, që nguten kësisoj t'u shpallin bashkëshortëve lajme kaq *këndellëse*. - I mëshoi veçanërisht fjalës "këndellëse" - Do ta quaj të paqenë, për aq kohë sa s'është përhapur në shoqërinë e lartë dhe emri im nuk është përbaltur. Ju paralajmëroj që marrëdhëniet tona duhet të jenë siç kanë qenë gjithmonë dhe vetëm nëse do ta kompromentoni veten, do më duhet të marr masa për të ruajtur nderin.

- Po marrëdhëniet tona nuk kanë si të jenë të mëparshmet, - me droje në zë i tha Ana dhe e pa me frikë. Kur e kishte parë të përhumbur, me bërrylat mbështetur mbi tryezë, Ana kishte ndier keqardhje dhe i kishte sëmbuar në zemër, por tani, këto gjeste të qeta si të një kukulle të kurdisur, zëri i tij i hollë si piskamë kalamani, qesëndia dhe shpotia që i buisnin nga çdo bulëz e qenies, ia asgjësuan dhe grimën e fundit të kësaj keqardhjeje. Po lebetitej nga frika, por gjendjen duhej ta sqaronte me çdo kusht.

- Unë s'kam si të jem bashkëshortja juaj, kur... - nisi të thoshte.

Ai u zgërdhi dhe i kreshpëruar nëpërdhëmbi me ligësi e tallje:

- Me ç'po shoh, mënyra e jetesës që keni zgjedhur paska ndikuar në mënyrën e gjykimit të çështjeve. Unë aq sa respektoj dhe përbuz... Respektoj të kaluarën tuaj dhe përbuz të tashmen... Nuk jam i njëmendje me interpretimin që po i bëni fjalëve të mia.

Ana uli kokën dhe psherëtiu.

- Unë një gjë s'po arrij dot ta kuptoj, - vijoi ai i ndërkryer. - Duke patur një pavarësi aq të madhe, duke ia shpallur ballazi burrit që s'i jeni besnike dhe duke mos gjetur në këtë as pikën e paragjykimit, habitem që e gjetkeni të paragjykueshme kryerjen e detyrës së bashkëshortes ndaj bashkëshortit.

- Aleksei Aleksandroviç! Ju ç'kërkoni nga unë?

- Kërkoj që këmba e atij njeriu të mos shkelë kurrë në shtëpinë time, që ju të silleni në mënyrë të atillë, që jo vetëm në shoqërinë e lartë, por as shërbëtorët të mos ju përflasin... që të ndërprisni çdo lidhje me të. Nuk më duket se po ju kërkoj shumë. Po ta respektoni këtë kusht, do ju sigurohen të gjitha të drejtat e familjares së ndershme, edhe pa kryerjen e detyrimeve të gruas ndaj burrit. Ja, këtë desha t'jua theksoj edhe njëherë. Më duhet të shkoj. Nuk do të vij për drekë.

U ngrit dhe shkoi drejt derës. Edhe Ana u ngrit. Ai iu përkul lehtë dhe i hapi rrugë të dilte e para.

## XXIV

Nata e kaluar në mullarin e barit la vragë në shpirtin e Levinit; çifligu dhe punët e tij iu zvordhën. Të korrat qenë të mbara, por atij i dukej sikur vit më të prapë nuk kishte patur, edhe armiqësia me fshatarët kishte qenë e padëgjuar. Tani shkaku i tersllëkut të punëve dhe i hasmërisë me fshatarët i ishte bërë i qartë.

Kënaqësia e punës me muzhikët, zilia për jetën që bënin, dëshira për të bërë edhe ai vetë një të atillë jetë, që atë natë fërgëlluese i qe shndërruar në vendim, ia ndryshuan kryekëput qëndrimin ndaj ekonomisë së çifligut, nuk e gjente më interesin e mëparshëm për të; e kishte kuptuar që zvetënimi po i vinte nga qëndrimi armiqësor ndaj fshatarëve. Tufa e lopëve si Pava, toka e pluguar dhe e plehëruar, e sistemuar si s'kishte më mirë, mbjelljet e bëra me agroteknikë ishin punë të bukura, por po t'i kishte bërë me duart e veta apo në bashkëpunim me dashamirët. Tanimë qe i bindur se ekonomia e përparuar ishte fryt i luftës së tij me argatët; ai vetë kishte vënë të gjitha forcat për ta bërë sa më të lulëzuar, ndërsa muzhikët përpiqeshin me çdo kusht ta ruanin çdo gjë si e kishin patur të parët. E kishte kuptuar që çdo orvatje për të futur të renë ndeshej me plogështinë e muzhikëve, makinat e reja dilnin shpejt jashtë përdorimit, toka e sistemuar dhe gjëja e gjallë e racës shkonin dëm. Dhe më kryesorja: vinte re që jo vetëm po i shkonte dëm mundi, por nuk po e gjente të përligjur as qëllimin që i kishte vënë vetes. E pse tërë kjo luftë? Kapej me duar e me thonj pas çdo kopejke dhe s'kishte si bënte ndryshe, i duheshin para për të mbuluar shpenzimet, kurse muzhikët vazhdonin të vetën, s'e prishnin terezinë, bënin atë që ishin mësuar të bënin. Si pronar, ishte i interesuar që çdo punëtor të punonte sa më shumë dhe të mos shpërdoronte asgjë, të punonte me mendje në kokë, kurse këta, përkundrazi, punën e shihnin vetëm si burim kënaqësie, pushonin orë e çast, sa ju tekej, e kryesorja, për asgjë s'e çanin kokën, s'e vrisnin mendjen, punët i bënin shkel e shko. Tërë këtë Levini e pa me sytë e vetë këtë verë. Kishte dhënë urdhër të kositej jonxha për t'u bërë sanë, kishte caktuar desiatinëet më të dobët, me barishte të këqija, që s'bënin për farë, kurse ata kositën sipërfaqet më të mira; i thanë që kështu i kishte urdhëruar ekonomati, qenë orvatur t'ia mbushnin mendjen që sana do ishte për merak, ndërkohë që ua kishte kuptuar hilenë: kositja e sipërfaqeve më të mira ishte punë më e lehtë dhe më e këndshme. Dërgoi makinën për përzierjen e barit, muzhiku që e përdorte u mërzit duke ndenjur nën krahët që vërtiteshin, e prishi makinën dhe i tha pronarit: "Mos kini keq, gratë do ta bëjnë më mirë!". Kuajt shkelnin arat me grurë, sepse asnjë muzhik s'pranonte të punonte roje nate, edhe kur i caktoi, i zinte gjumi të lodhur nga puna e ditës. Kështu i ndodhi dhe Vanjkës; e pranoi fajin, i tha: "Dënomëni po të doni". Tri mëshqerra të racës hynë në arën me jonxhë, ngordhën ngaqë s'kishin pirë ujë, muzhikët s'u qederosën dhe, si për ta ngushulluar Levinin, i treguan që çifligarit fqinj i kishin ngordhur njëqind e njëzet krerë brenda tri ditëve. E dinte, e bënin jo sepse i donin të keqen, përkundrazi, për të dashur e donin dhe mburreshin që kishin mbi krye një zotëri aq të mirë, e bënin sepse u pëlqente të punonin sipas qejfit, për asgjë të mos e vrisnin mendjen; interesat e tij për ta ishin të huaja, të pakuptueshme. Por ajo që po e mundonte çdo ditë e më tepër ishte se po vinte re që përpjekjet për përparim binin ndesh me interesat e tyre për një jetë sa më të natyrshme, ishin fatalisht të kundërta. Kishte kohë që ishte i pakënaqur nga mbarëvajtja e punëve të çifligut. E shihte që barka i ishte shpuar, por ai s'po ia gjente dot vrimën, ndoshta e kishte bërë enkas, por tani kishte

ardhur një kohë që s'mund ta gënjente më gjatë veten. Punët e çifligut jo vetëm e kishin humbur interesin, por i qenë neveritur; s'mund të vazhdonte më të merrej me to.

Këtyre halleve iu shtua edhe një tjetër: jo larg që aty ishte Kiti Sherbackaja, të cilën donte ta takonte, por s'po mundte. Daria Aleksandrovna Oblonskaja atëherë e kishte ftuar t'u vinte për vizitë, t'ia përsëriste propozimin të motrës, se kishte shanse që tani ta pranonte. Kur e pa, Levini u bind që vazhdonte ta donte Kitin, por s'mund të shkonte, duke e ditur që ajo ishte atje. Ndërmjet tyre ngrihej muri i pakapërcyeshëm. "S'i kërkoj dot të bëhet gruaja ime, vetëm sepse nuk mund të jetë gruaja e atij që donte", - i thoshte vetes. Ky mendim e bënte të ftohej, deri ta shihte me armiqësi. "S'do jem në gjendje të flas pa e qortuar, ta shoh pa ia shfaqur zemërimin. Për këtë do më urrejë edhe më shumë dhe s'ka si të jetë ndryshe. Pastaj, si mund t'u shkoj pas asaj që më tha Daria Aleksandrovna? Si të shtirem sikur nuk di asgjë? Të vete për t'u treguar zemërgjerë, që ta fal, që ta nderoj me dashurinë time!... E pse ma tha atëherë Daria Aleksandrovna? Mund ta takoja rastësisht dhe çdo gjë do të bëhej vetiu, tani kjo është e pamundur!"

Daria Aleksandrovna i dërgoi një pusullë, në të cilën i lutej t'u jepte një shalë kali për gra, për Kitin. *"Besoj se do ma sillni vetë"*, - i shkruante.

E padurueshme! Si po e poshtëronte aq shumë të motrën një grua e zgjuar dhe delikate si ajo! I shkroi dhjetë pusulla dhe të gjitha i grisi, i dërgoi shalën pa i bërë kurrfarë shpjegimi; do ishte e pandershme t'i shkruante se s'vinte dot ngaqë i kishte dalë një punë e papritur, që i duhej të shkonte diku. E prapëseprapë, të nesërmen, pasi i la porositë e radhës ekonomatit, u nis për te një mik i tij, te Svijazhski. Donte të ishte sa më larg punëve të çifligut, që i kishin ardhur në majë të hundës, por e joshte edhe këneta e famshme e Surovskut, që ishte krimth me shapka. S'kishte rrugëdalje më të mirë për të qëndruar larg punëve bujqësore, por edhe larg Sherbackëve, gjuetia do ishte balsam i shpirtit.

## XXV

Në krahinën e Surovskut nuk kishte as hekurudhë as postë, Levini shkoi me karrocën e vet. Në mes të udhës bëri një ndalesë te një muzhik i pasur për të ushqyer kuajt. Portën ia hapi një plak tullac me mjekër të madhe si fshesë, të thinjur në tëmtha. I tregoi karrocierit vendin ku të



ndalte dhe bëri mënjanë për të hyrë trojka. Levinin e shoqëroi në dhomën e mysafirëve. Një fshatarkë e re, e veshur pastër e me shije, me galloshe në këmbët pa çorape, qe përkulur dhe po fërkonte dyshemenë e hajatit. U tremb kur pa qenin të hynte pas Levinit dhe lëshoi një klithmë, por, sakaq, qeshi nga kjo që bëri, kur u bind që qeni s'të hante. Qëndroi me llërët përveshur dhe i tregoi Levinit dhomën e pritjes, mandej u përkul të vazhdonte punën, duke fshehur fytyrën e bukur, të qeshur.

- T'ju gostis me çaj? - e pyeti.

- Po, ju lutem.

Dhoma e pritjes ishte e madhe, me sobën e madhe holandeze në mes dhe e ndarë më dysh me çatmë. Nën ikonë ishte një tryezë e zbukuruar me larime, një fron dhe dy karrige. Pranë derës qe dollapi i enëve. Kanatet e dritareve ishin të mbyllura, miza kishte pak dhe dhoma ishte aq e pastër, sa Levini bëri kujdes mos Laska, që kishte shkelur dhe ishte laturisur nëpër pellgaçet me ujë, të mos ndotte dyshemenë; e urdhëroi të rrinte në qoshe pa u ndier. Pasi pa dhomën, Levini doli në oborrin prapa shtëpisë. Fshatarka e bukur, me galloshet në këmbët zbathur, duke tundur kovat e zbrazëta në shilurthin e hedhur në qafë, i kaloi përpara për të mbushur ujë.

- Ashtu, moj kapedane! - i thirri plaku ledhatueshëm dhe iu afrua Levinit. - Po shkoni te Nikollai Ivanoviç Svijazhski? S'lë rast pa kthyer këtu te ne, - i foli plaku kuvendar, duke u mbështetur te parmakët e çardakut.

S'kaloi shumë dhe kërciti porta. U kthyen fshatarët nga arat me parmenda dhe lesa, me kuajt trupmëdhenj dhe të shëndoshë. Plaku iu afrua dhe u përkujdes për kuajt.

- Ç'paskan lëruar? - pyeti Levini .

- Arën e patateve. Kemi një copë tokë. Shiko, Fedot, dorijun lëre te koritat, do mbrehim një tjetër.

- Po plorin që porosita, e sollën? - e pyeti djaloshi trupmadh, i shëndoshë, me sa dukej, i biri i plakut.

- E ke atje, në sajë, - iu përgjigj plaku, që po mblidhte frerët dhe po i linte kular në tokë. - Vëre ku duhet, para se të ulemi në sofër.

Fshatarka e bukur, me supet e përkulura nga kovat plot me ujë, hyri në çardak. Erdhën edhe gra të tjera, të reja e të zhdërvjellta, plaka e të drobitura, me fëmijë e pa fëmijë.

Qyngji i samovarit oshëtinte nga zjarri që kishte marrë mirë. Të sapoardhurit hynë brenda që të hanin bukë. Levini mori torbën me ushqime nga karroca dhe e ftoi plakun ta pinin bashkë çajin.

- S'ka shumë që piva, - iu përgjigj plaku i kënaqur nga sajdia, - po s'po ju lë vetëm.

Levini mësoi nga goja e plakut historinë e pronës. Dhjetë vjet më parë kishte marrë nga një çifligare njëqind e njëzet dynymë tokë, vitin e kaluar mundi ta blinte, kishte marrë me qira edhe treqind dynymë nga çifligari fqinj. Tokat më të dobëta ua lëshonte të tjerëve me qira, më të shëndoshat i punonte me të shtëpisë dhe me dy argatë. Iu ankua që s'i vinin mirë punët, por Levini e kuptoi se e bënte nga forca e zakonit; punët i kishte në vijë. I ra në sy që plaku mburrej me mirëqënien, me fëmijët, me nipërit e nuset; mburrej me kuajt, lopët dhe veçanërisht me zotësinë e qeverisjes së pronës. Vuri re që e përqafonte me lehtësi të renë, mbillte shumë patate; i kishte parë kur po vinte, u ishin tharë lulet dhe po lidhnin kokrrat, ndërkohë që patatet e tij vetëm sapo kishin çelur. U habit kur dëgjoi që me filizat e tëharrura të tërshërës ushqente kuajt, tek ai ata shkonin kot. Ç'nuk kishte bërë për t'i mbledhur e përdorur, si ushqim shumë i mirë që ishin, por s'ia kishte dalë dot mbanë. Muzhiku e bënte dhe s'po kërkonte fjalë lavdërimi për atë që bënte.

- Punë grarie. I nxjerrin kapicat në udhë, vjen qerrja dhe i merr.

- Kurse ne, çifligarët, s'i kemi mirë punët me argatët, - iu ankua Levini, duke i zgjatur gotën e çajit.

- Ju falemnderit, - i tha plaku dhe përkuli kokën me mirësjellje. Gotën e mori, por sheqerin jo. I tregoi pafkën e sheqerit që e kishte kafshuar pak. - E pse a bëhen punët me argatë? Të pret perrupia. Ja, të marrim Svijazhskin. Tokë e shkrifët është ajo e tij, bukëvalë thuaj e jo tokë, po bereqet s'para merr shumë. E pse, thua zotrote? Po sepse s'ia bëjnë hyzmetin.

- Po ja, edhe ti me argatë punon.

- Ndryshon puna me ne muzhikët. Ne i vëmë vetë gjoksin punëve. Të zë derën ndonjë duartharë, jepi të shtymën, udhë e mbarë i qoftë! U përvishemi vetë punëve.

- Baba, Finogeni më tha se i duhet pak katran, - ia preu fjalën bukuroshja me galloshe, që hyri atë çast.

- Kështu, që thua zotrote! - shtoi dhe u ngrit, bëri kryqin, e falënderoi Levinin dhe doli.

Kur hyri në pjesën tjetër të izbës për të thirrur karrocierin, Levini pa të mbledhur rreth sofrës burrat e shtëpisë. Gratë qëndronin në këmbë dhe u shërbenin. Djaloshi trupmadh seç po tregonte për të qeshur me gojën plot. Gratë kukurisnin, sidomos fshatarka e bukur me galloshe. Ka shumë të ngjarë që ishte fytyra e qeshur e kësaj bukurosheje ajo që e



bëri Levinin ta kishte zili jetën që bëhej në këtë shtëpi; përshtypja ishte aq shungulluese, sa kishte mbetur i shokuar. S'iu shqit nga mendja gjatë gjithë rrugës për në çifligun e Svijazhskit; kishte parë diçka që e bënte të mendohej.

## XXVI

Svijazhski ishte kryetar i oborrtarëve të krahinës. Ishte pesë vjeç më i madh se Levini, kishte kohë që qe martuar. Levini e dinte fort mirë arsyen pse mezi e prisnin ardhjen e tij: shkonin me shpresën t'i kërkonte dorën kunatës, që banonte tek ata, e kishin pikasur që vajza atij i pëlqente. Levini këtë e dinte, siç e dinë në përgjithësi dhëndurët e ndodhur ballë për ballë me kandidatet për martesë, por kurrën e kurrës nuk do ia thoshte ndokujt. Sepse ai e dinte fort mirë edhe këtë tjetrën: ndonëse, sipas të gjitha gjasave, kjo vashë ishte tejet e përzemërt dhe e mirkë, dukej që do ishte një nuse e mrekullueshme, mundësia për t'u martuar me të ishte e vogël, edhe sikur të mos qe i dashuruar pas Kitit. Ishte pikërisht kjo vetëdije ajo që ia prishte shijen e këndshme të bujtjes te Svijazhskët. Kur mori letrën e mikut me ftesën për t'u bërë vizitë dhe për të dalë për gjah, Levinit i shkoi në mendje edhe puna e kunatës. Sakaq, në kokë i gëloi edhe një mendim tjetër: donte ta vinte veten para provës, të shihte ç'përshtypje do i bënte tani takimi me atë vajzë. Pale pastaj, që idili familjar i Svijazhskëve do ia mbushte me ngazëllim zemrën; i zoti i shtëpisë ishte një veprimtar i zoti dhe me emër, të cilin Levini e çmonte shumë. Svijazhski ishte nga ata tipa të çuditshëm, që kishin mendime të pandryshueshme për jetën, ndonëse jo të pavarura, ata rridhnin vetiu, ndërkohë që jeta krejt e përcaktuar dhe e qëndrueshme në rrjedhën e saj, ecte përpara në hullinë e vet, si rregull, me të kundërtën e asaj që mendohej prej këtyre. Ishte me pikëpamje liberale, e përçmonte fisnikërinë, mendonte se shumica e tyre rronin me nostalgjinë e fshehtë për sistemin e bujkrobërisë. Rusinë e mbante për vend që kishte marrë fund, si Turqia, kurse qeverinë e quante aq dalë mode, sa s'denjonte as ta kritikonte; ndërkaq i shërbente shtetit, e mbanin për kryetar oborrtarie nga më të zellshmit dhe në ditë festash mbante kasketë me kokardë dhe me shirita të kuq. Ishte i mendimit se rrohej për së mbari vetëm jashtë shtetit, ku shkonte e rrinte sa herë që i jepej mundësia, ndërkaq në Rusi kishte një ekonomi të ngritur sipas fjalës së fundit, e ndiqte të renë, interesohej për gjithçka. Për muzhikun thoshte se ishte qenie kalimtare

nga majmuni te njeriu, ndërkaq, që gjatë fushatës për zgjedhjen e zemstvos ishte nga ata që ia shtrëngonte fort dhe me përzemërsi dorën muzhikëve, ua vinte veshin ç'thoshin. Nuk besonte në pavdekësinë e njeriut, por merakosej sa më s'bëhej për përmirësimin e kushteve të jetesës së klerikëve, për pakësimin e numrit të famullive; kujdes të veçantë tregonte për kishën e fshatit të tij.

Ishte për emancipimin e plotë të gruas, mbronte të drejtën e saj për punë, ndërsa të shoqen e mbante në shtëpi; rronin në begati e rehati, se dhe fëmijë nuk kishin. Kujdesi i vetëm i së shoqes ishte kohëkalimi sa më i këndshëm dhe më i hijshëm.

Po të mos kishte qenë Levini natyrë që shihte te tjetri me përparësi anët e mira, për të do të thoshte: "Ky o është budalla, o është i poshtër". Por s'kishte si e quante budalla, sepse Svijazhski, jo vetëm që ishte dreqi vetë, por ishte i mësuar dhe aspak mburravec. S'kishte gjë që të mos e dinte dhe diturinë e tregonte kur ia lypte nevoja. Aq më pak mund ta quaje të poshtër, sepse Svijazhski ishte burrë i ndershëm, njeri i mirë, i mençur, që me përkushtim e nivel bënte punë që vlerësoheshin nga të tjerët, dhe s'kishte asnjë dyshim, që me vetëdije nuk do bënte asgjë të keqe. Levini mundohej ta kuptonte, por nuk mundte; ai vetë dhe jeta që bënte ishin për Levinin një enigmë e gjallë.

Si mik që e kishte, Levini merrte guximin dhe e pyeste për të depërtuar sa më thellë në thelbin e kuptimit të tij për jetën; por përpjekjet dështonin. Gjatë këtyre orvajtjeve për t'u futur në skutat më të fshehta të mendjes së Svijazhskit, vinte re që ky turfullohej, në sy i bredhëronte dyshimi dhe frika, trembej mos Levini e kuptonte ç'ndodhte në shpirtin e tij dhe kundërshtonte me buzën në gaz e me gjakftohtësi.

Gostitja te Svijazhskët i pëlqeu shumë. Jeta që bënte ky çift i lumtur, i kënaqur nga gjithçka, ushtroi një ndikim përtëritës mbi të. I zhgënjyer nga orvatja për ta ngritur ekonominë mbi baza të reja, Levini kërkonte të gjente çelësin e sekretit të jetës së qetë, të sigurt e të gëzuar të këtyre njerëzve. Përveç kësaj, Levini e dinte që këtu do të takonte edhe çifligarët fqinj, donte të bisedonte, të dëgjonte ç'thoshin për argatët, për të korrat, për ekonominë, që në sytë e këtyre ndoshta ishin çështje banale, por atij i dukeshin të rëndësishme. "Mund të mos ishin këndellëse në sistemin e bujkrobërisë, nuk janë të tilla as në Angli, në të dy rastet është çdo gjë e përcaktuar, por te ne tani, kur gjithçka u përmbys dhe po rregullohet nga e para, ka vetëm një çështje me rëndësi që kërkon zgjidhje: si të krijohen kushte sa më të favorshme", - tha me vete Levini.

Gjahu nuk u shkoi aq mbarë, jo ashtu si e priste. Këneta qe tharë dhe shapka thuajse nuk kishte. Ra telef gjithë ditën dhe mezi vrau tri copë, por solli me vete një oreks të shkëlqyer, humor të mirë dhe kthjelltësi mendore që kurdoherë i vinte pas lëvizjeve të forta fizike. Edhe në kohën e gjahut, atëherë kur i dukej sikur s'mendonte për asgjë, jo njëherë iu kujtua fshatari plak me familjen, e shtynte të mendonte për zgjidhjen e çështjeve munduese.

Në mbrëmje, kur po pinin çaj bashkë me dy çifligarë, që kishin ardhur për një çështje tutorie, u hap një bisedë, që Levini mezi e priste. Ishte ulur pranë të zonjës së shtëpisë dhe motrës së saj, i takonte atij t'i mbante me muhabet. E zonja e shtëpisë ishte një bjonde fytyrërrumbullake, me faqet e mbushura, me gropëza kur qeshte. Përmes saj Levini donte të gjente çelësin e fshehtësisë së të shoqit, por s'po e kishte çlirtësinë e mendimit, e ndiente veten si mbi gjemba. Dhe i vinte ngaqë kishte përkundruall të motrën, të veshur me një fustan të hapur përpara, që i tregonte kraharorin qumësht të bardhë; i dukej se e kishte veshur enkas për të. Ishte pikërisht ajo bardhësi ëmbëloshe e mikluese, që sikur po e trulloste, nuk po e linte të mendonte lirshëm. Me vete thoshte se ajo prerje fustani ishte bërë enkas për të, që ai kishte të drejtë ta sodiste, por ja që bënte çmos të mos e shihte; përveç kësaj, po i dukej vetja fajtor, qoftë edhe për këtë që prerja e fustanit ishte tepër e thellë. Po i dukej sikur mashtronte dikë, po e ndiente veten të detyruar të bënte shpjegime, por ato ishin të pamundura, ndaj dhe një fytyrë i vinte e një tjetër ikte: s'po e ndiente mirë veten. Shqetësimi i tij kaloi te vasha e mirkë, por e zonja e shtëpisë bënte sikur s'e vinte re, mundohej ta mbante të ndezur bashkëbisedimin.

- Ju thoni, - e vazhdoi kjo kuvendimin, - që im shoq nuk interesohet për asgjë ruse. Kurse unë ju them se jashtë shtetit kurrë nuk është aq i gëzuar sa këtu. Këtu ai është si peshku në ujë dhe ka aq punë, ka aq çështje për të zgjidhur! Meqë ra fjala, nuk keni qenë në shkollën tonë?

- Qeshë... Shtëpia e vogël e mbuluar me urth?

- Është vepër e Nastës, - i tha dhe i tregoi për nga motra.

- Jepni mësim? - e pyeti Levini, duke u munduar të mos ia shihte jakën e hapur, i bindur që, donte s'donte, domosdo do ta shihte.

- Po, kam dhënë dhe jap, por kemi edhe një mësuese shumë të mirë. Kemi futur edhe mësimin e gjimnastikës.

- Ju falemnderit, nuk dua më çaj. - E dinte që s'po tregohej i sjellshëm, u skuq nga sikleti që s'mund ta vazhdonte dot më këtë bashkëbisedim dhe u ngrit. - Më zunë veshët një bisedë që më intereson, - belbëzoi dhe iu afrua fundit tjetër të tryezës, ku rrinte i zoti i shtëpisë

me dy çifligarët. Svijazhski ishte ulur ijas në tryezë, me dorën e mbështetur në të vërtiste gotën e çajit, me tjetrën po trazonte mjekrën dhe e afronte te hundët si të donte t'i merrte erë. Sytë e zinj, të përshkëndìtur ia kishte ngulur çifligarit mustaqethinjur, që po fliste me rrëmbim dhe dukej sheshit që ato që ky po thoshte, e zbavisnin. Çifligari ankohej për fshatarët. Levini e dinte mirë përgjigjen që mund t'i jepte Svijazhski, e dinte që mund t'ia bënte çikë e thërrime arsyetimet, por gjendja e kryetarit të oborrtarëve këtë s'ia lejonte, ia vinte veshin jo pa kënaqësi fjalëve për të qeshur të çifligarit. Ky, me ç'dukej, ishte një përkrahës kokëngjeshur i sistemit bujkrob, ishte i dhënë me mish e me shpirt pas çifligut. Dukej në veshjen e modës së vjetër, në redingotin e fërkuar, në sytë e mençur të picërruar, në vetullat e ngrysura, në të folurit e shtruar, në lëvizjet e prera dhe sidomos në zërin urdhërues, të fituar nga përvoja e gjatë e jetës në çiflig. Gjestet e bukura që bënte me duart e nxira nga dielli, të hijeshuara me unaza të çmuara, tregonin sa sqimatar dhe i pavarur ishte.

## XXVII

- Sikur të mos më dhimbsej shtëpia dhe katandia, që i kam ngritur me këta krahë, do ikja një orë e më përpara, do bëja si bëri Nikollai Ivanoviçi... do shkoja të dëgjoja "Elenën e Bukur", - tha çifligari me buzagazin e kithët, që ia përshkoi fytyrën e mençur.

- Po ja që s'ikni dot, - ia ktheu Nikollai Ivanoviç Svijazhski. - Dhe s'ikni, se s'ju leverdis.

- Ashtu është: banoj në shtëpizën time, as të blerë s'e kam e as të zënë me qira. Pale pastaj, që shkoj me shpresën se një ditë fshatarët do i vënë gishtin kokës. Se s'kalohet ajo e shkretë jetë në dehje e lapërdhi! Gjë prej gjëje s'kanë: as kalë e as lopë, duke vdekur nga uria janë, po provo e merre argat, më shumë prish se ndreq, kokën në gjyq e ka.

- Po edhe ju mund ta padisni, - i tha Svijazhski.

- Ta padis? Unë? Kurrën e kurrës! Lajmi do merrte dhenë, do telendisesha e përflitesha, s'ia vlen barra qiranë. Ka edhe kështu: bisedon, i jep paradhënie dhe zhduket. E ç'u bëri gjyqi, thoni ju? U dha pafajësinë. Vetëm xhandarët u vijnë hakut, ata po: i zhdëpin si njëherë vakti. Të mos ishte kjo, do vinim duart në kokë, do ia mbathnim nga sytë këmbët.

Dukej që çifligari fliste kështu, për ta nxjerrë nga binarët Svijazhskin,



po ky s'e prishte terezinë, vetëm i qeshnin sytë, dukej që zbavitej me ato që dëgjonte.

- Ja që jemi duke i bërë punët edhe pa ndihmën e këtyre masave, - tha i qetë dhe shtoi: - Unë, Levini, ata...

- Mihail Petroviçi po e qeveris çifligun, por urdhëroni e pyeteni si? Qeverisje me mendje i thoni asaj, pse *racionale* është ajo që bën? - Fjalën "racionale" e shqiptoi me krekosje qesëndisëse.

- Unë qeveris thjesht, - u hodh e tha Mihail Petroviçi. -Falë të madhit Zot, në vjeshtë i kam paratë për taksidarin. Pa po vijnë fshatarët e më thonë: "Na ndihmo, o baba! Na e prit litarin!". Janë fqinjët e mi, më dhimbsen. U jap për të mbajtur frymën, por dhe u them. "Do më përgjigjeni kur të kem nevojë, në të mbjella e të korrura". Kështu merremi vesh. S'them, ka edhe batakçinj, dhe të pafytyrë ka, po s'ke ç'bën.

Levini, që e njihte mirë këtë mënyrë patriarkale të qeverisjes, iu kthye sakaq çifligarit mustaqethinjur.

- Po ju si thoni? Ç'duhet bërë?

- O si bën Mihail Petroviçi, o të lëshosh tokën përgjysmë, o t'ua japësh me qira fshatarëve. Ama, nga kjo e pëson ekonomia e vendit! Se tokat në kohën e bujkrobërisë jepnin tri herë më shumë se tani që po punohen përgjysmë apo me qira. Rusinë po e merr më qafë emancipimi!

Svijazhski e pa Levinin me sytë e qeshur, madje, i bëri edhe një shenjë të lehtë shpotie, kurse Levinit fjalët e çifligarit nuk iu dukën për të qeshur, ato ai i kuptonte më mirë se mendimet që shprehte Svijazhski. Iu dukën të drejta, deri të pakundërshtueshme. E vuri re që po shprehte mendimet e veta, këtë rrallë i kishte ndodhur ta dëgjonte; s'qenë thënë për t'u zbavitur e argëtuar, por ishin të mbrujtura mirë dhe mbështeteshin në njohjen e jetës së fshatit; dukej që i kishte shoshitur, i kishte kthyer mbarë e prapë.

- Në më lejohet ta them këtë, çdo punë bëhet me anë të pushtetit. Merrni, për shembull, reformat e Pjetrit, të Katerinës, të Aleksandrit, merrni edhe historinë e Evropës. Aq më tepër kur është fjala për përparimin e ekonomisë bujqësore. Te ne pataten me forcë e futën. Jo gjithmonë tokën e kanë punuar me plug, me forcë i kanë detyruar fshatarët ta përdorin. Ne, çifligarët, në kohën e bujkrobërisë e përmirësuam punën në çiflig: vumë edhe makina tharëse, edhe makina shirëse, futëm mënyra të reja për mbartjen e plehut dhe makina të tjera bujqësore. I futëm me forcë, muzhikët kundërshtonin, por u mësuan. Tani që u hoq bujkrobëria, na iku pushteti; ekonomia e ngritur në shkallë të lartë duhet të kthehet në gjendjen e saj primitive. Unë kështu e kuptoj këtë çështje.

- E pse? Në e paçi vënë në rrugë të mbarë ekonominë, mund ta zhvilloni më tej me argatë, - tha Svijazhski.

- Po s'kemi pushtet, pa! Kush do më ndihmojë ta bëj? Më lejoni t'ju pyes.

"Ja, përsëri fuqia punëtore është elementi kryesor i ekonomisë", - tha me vete Levini.

- Argatët.

- Argatët as punojnë mirë, e as i përdorin mirë makinat bujqësore. Muzhiku argat di vetëm një gjë: të dehet e të bëhet tapë dhe jo të punojë. Kuajt i rrënxon, pajimet i shkatërron, rrotën e re e shet për t'u dehur, ta thyen makinën shirëse. S'e honeps dot atë që s'ia pret tutka. Nga kjo dhe ekonomia ka marrë tatëpjetën. Toka është djerrinë apo i është lëshuar me qira fshatarit; aty ku merrej milioni, s'po merret dot as mija. Të ardhurat në përgjithësi janë pakësuar.

Parashtroi planin e vet të çlirimit të fshatarëve, që do t'i mënjanonte tërë këto mangësi.

Levinit plani s'i interesonte, por kur folësi mbaroi, iu kthye përsëri temës së fillimit. Iu drejtua Svijazhskit, për ta nxitur të shprehej:

- Ajo që thatë për rënien e ekonomisë dhe që me këto marrëdhënie që kemi sot me fshatarët është e pamundur veprimtaria frytdhënëse, është e drejtë.

- Unë s'mendoj kështu, - foli seriozisht Svijazhski. - Ne sot vërtet nuk jemi të zotët t'i qeverisim çifligjet, por në kohën e bujkrobërisë prodhimi ka qenë i ulët. Tërë e keqja është që s'kemi makina për të qenë, s'kemi kafshë pune për të qenë, s'kemi edhe njerëz për të drejtuar punët, që të dinë t'i bëjnë mirë hesapet. Pyeteni gjithsecilin çifligar, s'është në gjendje t'ju përgjigjet ç'i leverdis e ç'nuk i leverdis.

- Po ja, kontabiliteti italian, - tha me ironi çifligari. - Bëji si të duash llogaritë, fitim s'ke për të patur.

- E pse? Shirësen e keqe që përdor ti, të prodhuar në Rusi, muzhiku e prish, kurse makinën time me avull s'ka për ta prishur. Kalin tonë rus, që është mësuar ta tërheqë për bishti e sakaton, por kalin e racës, persheronin apo bitukovin, s'e keqtrajton. Na duhet ta ngremë nivelin e ekonomive tona bujqësore.

- Sikur të ishim në gjendje ta bënim, Nikollai Ivanoviç! Ju e bëni, kurse mua më duhet të mbaj tim bir, që mëson në universitet, të vegjëlit i kam në gjimnaz. E me se t'i blej persheronët dhe bitukovët?

- Po bankat pse janë?

- T'ua lë rehen pasurinë? Jo, ju faleminderit.



- Sipas mendimit tim, nuk është e mundur dhe as që duhet kërkuar ngritja e nivelit të ekonomive bujqësore, - tha Levini. - E kam provuar, mjete kam, por s'po arrij dot gjë. S'e di kush ka përfitim nga bankat. Unë nga shpenzimet për çifligun s'nxora asnjë përfitim: me lopët s'dola mirë, me makinat po ashtu.

- Kjo është e vërtetë, - ia mbështeti fjalën çifligari mustaqethinjur dhe qeshi.

- Dhe jo vetëm unë, - vijoi Levini. - Mund të zë në gojë emrat e sa e sa çifligarëve që e qeverisin pronën në mënyrë racionale. Janë me humbje. Po ju si, me leverdi po ndaheni? - e pyeti Levini dhe vuri re rrëshqitjen e frikës nëpër fytyrën e Svijazhskit, si atëherë kur u orvat të depërtonte në ato skutat e fshehta të mendimeve të tij.

Pyetja e Levinit kishte brenda ligësi. Zonja e shtëpisë i kishte thënë që morën nga Moska një llogaritar gjerman, i kishin paguar pesëqind rubla dhe i kishte nxjerrë me tremijë rubla humbje.

Çifligari qeshi kithët, kur dëgjoi pyetjen për ndarjen me leverdi të Svijazhskit.

- Ndoshta çifligu im s'është fitimprurës, - iu përgjigj Svijazhski, - por kjo vetëm vërteton që unë nuk jam nikoqir, kapitali më shkon në zmadhimin e rentës.

- Ah! Renta! - thirri Levini i tronditur nga përmendja e kësaj fjale. - Ndoshta në Evropë renta ekziston, ngaqë toka është bërë pjellore pas masave të shumta të marra për përmirësimin e saj, kurse këtu te ne toka sa vjen e varfërohet, shterpëzohet, puna për mirëmbajtjen është e pamjaftueshme, për rrjedhojë, s'ka kurrfarë rente.

- Si? Nuk paska kurrfarë rente? Po përftimi i rentës është ligj.

- Del që qenkemi jashtë ligjit. Renta asgjë s'na kthjellon, përkundrazi, na i ngatërron keq punët. Se ju pyes: Si mund të jetë ky përftim rente kur ...

- Mos doni pak ajkë? Masha, na sill ajkë dhe luleshtrydhe, - i tha të shoqes. - Po mbahen vonë luleshtrydhet sivjet.

Svijazhski u ngrit dhe u largua me çap të lehtë, duke lënë të kuptohej që biseda kishte marrë fund, kur për Levinin ajo sapo kishte filluar. Levini e vazhdoi bashkëbisedimin me çifligarin, u përpoq t'i mbushte mendjen që tërë e keqja u vinte ngaqë s'donin të merrnin parasysh huqet dhe dëshirat e muzhikëve. Çifligari, si të tërë njerëzit e mbyllur në veten e vet, ngulte këmbë në të vetën dhe s'donte t'ia dinte për mendimin e tjetrit. Bënte ç'bënte dhe përsëriste që muzhiku rus është derr, s'ha pykë, e do me dajak, se mungon pushteti dhe njerëzia po tregohet liberale:

dajakun e ka zëvendësuar me ca avokatë e burgje dhe muzhikët lango e zabërhanë i ushqen dhe pastaj i lë të livadhisin.

- Ju si thoni, përse? - e pyeti Levini. - Përse s'u gjetka dot një trajtim i tillë i punëtorëve, që puna të jetë me rendiment?

- Kurrë s'ka për t'u gjetur. Sepse s'ka pushtet, - iu përgjigj çifligari.

- Po kushte të reja edhe mund të krijohen? - tha Svijazhski, që pasi u dend me luleshtrydhe me ajkë dhe ndezi një cigare, u bashkua përsëri me grupin. - Qëndrimi ndaj fuqisë punëtore është studiuar, tanimë ai është përcaktuar. Komuna primitive po shpërbëhet, bujkrobëria u fshi nga faqja e dheut, mbeti puna e lirë. Forca pune janë: argati, mëditësi, fermeri. Të tjerë s'ka.

- Evropa prej tyre është e pakënaqur.

- Është e pakënaqur dhe po kërkon mënyra të reja, sipas të gjitha gjasave, do t'i gjejë.

- Edhe unë ashtu them: përse të mos kërkojmë dhe ne?

- Po s'ka ç'na duhen të tjera, kur e kemi një.

- Po në s'na vleftë ky që kemi? Në s'bën? - pyeti Levini.

Përsëri pikasi atë shprehjen e frikës në fytyrën e Svijazhskit.

- Pandehni se do jemi ne ata që do e gjejmë atë që kërkon Evropa për rregullimin e punëtorëve?

- Jo. Pak gjëra di.

- Me këtë çështje merren mendjet e ndritura. Një lumë me libra është shkruar për çështjen punëtore. Ka shumë me prirje liberale, janë pasuesit e Lasalit. Kurse organizimi Malhauzen është fakt, keni dëgjuar.

- Diçka dhe kam dëgjuar, por turbull.

- Ashtu thoni. Jam i sigurt që i dini jo më keq se unë. Kuptohet, nuk jam profesor sociologjie, por më ka interesuar çështja në fjalë. Jua këshilloj të merreni dhe ju me këtë çështje.

- E në ç'përfundime kanë arritur?

- Më falni...

Çifligarët u ngritën, Svijazhski doli t'i përcillte. Edhe njëherë e ndali Levinin në orvatjen për të depërtuar në skutat e fshehta të dhomave të pritjes së mendjes së vet.

## XXVIII

Levini u bind që pakënaqësia nga ekonomia bujqësore nuk ishte çështje e njërit apo tjetrit individ, por dukuri e përgjithshme, ishte shqetësim për gjendjen e Rusisë; u bind që vendosja e marrëdhënieve të tilla me fshatarët, që të nxiteshin të punonin si te muzhiku plak, ishte jo thjesht ëndërr, por detyrë. Me vete tha se këtë detyrë mund ta zgjidhte.

Si u përshëndet me zonjat, shoqëria e të cilave e mërziti, dhe u dha fjalën që të nesërmen do ia kushtonte tërë ditën shoqërisë së tyre, para se të binte të flinte, ktheu në studion e të zotit të shtëpisë për të marrë librin ku flitej për çështjen punëtore, që ia kishte rekomanduar Svijazhski.

Studioja ishte një dhomë e madhe, e rrethuar me rafte librash dhe me dy tryeza. njëra e madhe, e shkrimit dhe tjetra e vogël, e rrumbullakët, plot me revista e gazeta në gjuhë të ndryshme, të vendosura në formë ylli rreth llambës, që ishte në mes. Pranë tryezës së shkrimit ishte një dollap, ku ruheshin dosjet e punës.

Svijazhski u ul në kolltukun që lëkundej.

- Ç'po shihni? - e pyeti Levinin, që qëndronte në këmbë te tryeza e rrumbullakët dhe mbante në dorë një revistë. - Ah! - i tha kur e pa ç'revistë ishte. - Aty ka një artikull që të ngacmon kureshtjen, del që fajtori kryesor për ndarjen e Polonisë nuk paska qenë Frederiku...

Me qartësinë dhe rregullsinë që e karakterizonte, i tregoi Levinit për të dhënat e reja rreth kësaj çështjeje. Ndonëse Levinit i rrihte mendja te çështjet e ekonomisë bujqësore, e dëgjoi me vëmendje dhe, kur ky mbaroi, e pyeti:

- Po tjetër?

- Tjetër asgjë, - qe përgjigjja. Përse i interesonte aq shumë problemi i ndarjes së Polonisë, këtë Svijazhski nuk ia tha.

- Njeri me mendje në kokë ai çifligari grindavec, - i tha Levini. - Ato që tha ishin të vërteta.

- S'ia vlen të merresh me ca si ai. Është nga ata çifligarë që i qan zemra për bujkrobërinë, vetëm lot mallëngjimi për të kaluarën i sheh të derdhin. Të tillë janë të gjithë këta.

- Kurse ju jeni kryetari i tyre...

- Kryetar unë jam, por përpiqem t'i drejtoj në anën tjetër, - i tha Svijazhski duke qeshur.

- Për mendimin tim, - i tha Levini, - ai ka të drejtë kur thotë që me mënyrat tona të drejtimit të ekonomisë nuk do arrijmë gjë. Duhet qeverisur o si fajdexhi, o ashtu thjesht, me mënyrat e vjetra. Se me sytë tanë po e shohim, që punët s'po na ecin. Atëhere, kush e ka fajin?

- Sigurisht, që ne e kemi. Por s'është e vërtetë që nuk ecin të gjitha ekonomitë. Vasilçikovi i ka punët në vijë.

- Me argatë punon?

- Po. E çka për t'u habitur? Fshatarët janë aq shumë të pazhvilluar moralisht dhe materialisht, saqë e kundërshtojnë çdo gjë që për ta është e huaj. Në Evropë ekonomia ecën përpara, sepse ka një bazë racionale, atje populli është i mësuar, e përqafon të renë. Del që edhe ne duhet ta shkollojmë fshatarin, t'i hapim sytë për ta parë të mirën. Ja kjo është e tëra.

- E si arrihet kjo?

- Duke hapur shkolla, sa më shumë shkolla.

- Po ju sapo thatë që fshatarët janë të pazhvilluar, materialisht dhe moralisht. E ç'do u japin shkollat?

- Po më sillni në mendje anekdotën që tregojnë lidhur me këshillat për të sëmurët: "Duhet të merrni purgativ." - "Kam pirë ilaç më të keq se ai." - "Vini shushunja." -"Kam vënë më keq se ato. - "Atëherë, faljuni Zotit." - "Kam bërë edhe më keq se kjo." Kështu dhe me ne. Ju thashë provoni ekonominë politike; ju m'u përgjigjët se keni provuar më keq. Atëherë, provoni socializmin; ju më thoni që keni provuar më keq. Provoni shkollat; ju më thoni që paskeni provuar më keq se ato.

- Po shkollat si do ndihmokan?

- Do ia hapin sytë fshatarit dhe do e bëjnë të ketë të tjera kërkesa në jetë.

- Këtë unë s'e kuptoj, - e kundërshtoi Levini me rrëmbim. - E si do ndihmokan shkollat në rritjen e mirëqenies? Thoni që arsimimi do e bëka fshatarin të ketë kërkesa të reja në jetë. Po aq më keq për të, se s'do ketë si t'i plotësojë këto kërkesa. E si do e ndihmoka fshatarin të mësuarit e tabelës së shumëzimit e të pjesëtimit, të përvetësuarit e katekizmit të përmirësojë mirëqenien materiale, këtë unë s'kam si e kuptoj. Parmbrëmë takova në rrugë një fshatarkë me foshnjën në krahë; e pyeta ku ishte? Më tha: "Isha te një plakë e ditur, që të m'i hiqte djalit syrin e keq. Më plasi çuni së qari". - "Po si, - i them, - ia hoqi plaka syrin e keq?" - "E vuri në qymezin e pulave dhe e nomatisi", - m'u përgjigj.

- Mirë e thatë: për këtë duhet shkolla që fshatarka të mos e çojë foshnjën e gjirit te plaka e ditur e kjo ta nomatisë në qymezin e pulave.... - ia ktheu Svijazhski duke qeshur i vetëkënaqur.

- Jo, jo! - e kundërshtoi i dalldisur Levini. - Për mendimin tim, shërimi me anë të arsimit është njëlloj si shërimi i plakës. Fshatari është i varfër dhe i paditur; ne atë e shohim që qan e gajaset, ashtu siç e sheh foshnjën plaka e ditur. Po si do e nxirrka shkolla nga varfëria, për mua është e pakuptueshme, siç është dhe nomatisja e foshnjës në qymezin e pulave. Duhet shpjeguar më parë arsyeja e varfërisë e pastaj duhet luftuar.

- Ju, me ç'po shoh, në këtë pikë jeni i një mendjeje me Spenserin, të cilit nuk doni as emrin t'i dëgjoni. Sipas tij, arsimimi mund të arrihet vetëm mbi bazën e mirëqenies dhe të komoditetit të jetës.

- E po, gëzohem, jo, jo, përkundrazi, nuk jam aspak i gëzuar që mendimet e mia u përputhkan me të Spenserit. Kam kohë që e di. Shkollat nuk bëjnë dot gjë. Vetëm po të sigurohet një mënyrë e tillë qeverisjeje e ekonomisë, e cila do ta pasuronte fshatarin, do ia shtonte kohën e lirë dhe do ia rriste komoditetin e jetës, do të mundësohej edhe ngritja e shkollave e përhapja e diturive.

- Tani në Evropë arsimin e kanë bërë të detyrueshëm.

- Po ju, si, i një mendjeje jeni me Spenserin? - e pyeti Levini.

Në sytë e Svijazhskit përsëri bredhëroi frika dhe tha me të qeshur:

- Ajo heqja e syrit të keq qenka vërtet e mrekullueshme! Ju me veshët tuaj e dëgjuat?

Levini u bind që s'kishte për ta gjetur dot lidhjen që bashkonte jetën e këtij njeriu me mendimet e tij. Dukej që s'e çante kokën për përfundimin e mendimeve të shprehura, i nevojitej vetëm procesi i arsyetimeve, s'i vinte aspak mirë kur ky proces hynte në udhë pa krye. Atëherë ngutej ta ndryshonte temën e bisedimit, të hidhej në kuvendim të lehtë, të këndshëm, ngazëllues.

Përshtypjet e kësaj dite e tronditën shumë Levinin. Svijazhski, që i shprehte mendimet për konsum shoqëror, ndërkohë që brenda vetes fshihte mendime të ndryshme nga ato që shprehte dhe të cilat Levini s'po ia rrëmonte dot, e drejtonte legjionin e njerëzve me disa mendime krejt të huaja për atë vetë; çifligari mustaqethinjur, i egërsuar nga jeta, por që arsyetonte drejt për dukuritë e sotme, ndonëse e sulmonte mbarë fshatarësinë ruse; pakënaqësia e atij vetë nga punët dhe shpresa e turbullt që gjendja mund të rregullohej, - të gjitha këto u ngërthyen në një padurim të zgjidhjes së çështjeve me rëndësi jetike.

Kur mbeti vetëm në dhomën e mysafirëve, shtrirë në krevatin me sustë që e hidhte përpjetë sa herë që lëvizte, Levinin s'po e zinte gjumi. Më shumë mbresë i lanë fjalët e çifligarit të zemëruar se ato të Svijazhskit, ndonëse edhe ky pat shprehur mendime të vyera.

"I duhet dhënë përgjigje, - thoshte me vete. - I duhet thënë që ekonomitë mund të ecin përpara, në qoftë se fshatari do t'i bëjë punët ashtu si di dhe është mësuar t'i bëjë. I ecnin punët muzhikut plak, te i cili qëndroi në mes të rrugës. Kemi kohë që po vrasim mendjen si ta

evropianizojmë çifligun, pa patur parasysh veçoritë e fuqisë punëtore. Duhen bërë përllogaritjet jo mbi bazën e fuqisë punëtore ideale, por duke ditur që do kemi të bëjmë me muzhikun rus, me instiktet dhe mendësinë që ka ai. Ja, - duhet t'i thosha, - ta zemë se e administron pronën si muzhiku plak, e gjete mënyrën për t'i interesuar në punë fshatarët, gjete dhe shkallën e përsosjes së mjeteve, që ata e pranojnë, pa e varfëruar tokën, more dy-tri herë më shumë prodhim. Pas kësaj bëj këtë tjetrën: ndaji përgjysmë të ardhurat me argatin. Po si ta vësh në jetë? Duke e ulur nivelin e ekonomisë bujqësore dhe duke e interesuar fshatarin në mbarëvajtjen e punëve të çifligut? E si të vihet në jetë kjo? Sigurisht, duhen marrë të gjitha masat, por kjo është punë tjetër. Kryesore mbetet që mund të bëhet".

Iu terratis gjumi, i rrëkëlleu në mendje sa e sa herë këto çështje. Të zotërve të shtëpisë u kishte thënë që do bujtte tek ata edhe të nesërmen, por ndërroi mendje, vendosi të nisej herët në mëngjes. Aq më tepër që kunata e Svijazhskit me atë fustanin e hapur përpara po i ndillte një si turp dhe pendim, vetja i dukej si i zënë në faj. S'po e mbante më vendi, duhet t'ua bënte të ditur fshatarëve projektin e ri para mbjelljeve, që punën ta bënte mbi baza të reja. Shkonte me mendjen që t'ia ndryshonte krejt faqen çifligut.

## XXIX

S'e kishte të lehtë ta vinte në jetë planin, por Levini u përpoq me mish e me shpirt. Arriti jo atë që deshi, por, sidoqoftë, ia vlente barra qiranë. Vështirësia kryesore, që i doli përpara ishte: kishte një ekonomi bujqësore të ngritur, atë s'kishte si e ndalte në vend e të fillonte çdo gjë nga e para; reformën do ta vinte në jetë në ecje e sipër.

Mendimet e reja ia parashtroi të parit ekonomatit, ky mirëpriti vetëm atë pjesë të arsyetimeve, që lidheshin me kotësinë e asaj që ishte bërë deri tani. Tha se kishte qenë ai i pari që e kishte vënë re dukurinë, po ja që s'ia kishin dëgjuar fjalën. Mendimin e Levinit, që donte ta bënte bashkë me argatët bashkëpronar, e priti ftohtë, nuk shprehu kurrfarë qëndrimi të përcaktuar dhe menjëherë e çoi fjalën te punët e ditës: duheshin mbartur duajt e fundit të thekrës, duhej të fillonin plugimin e dytë. Levini e kuptoi që ishte herët të diskutohej për çështje si kjo. Edhe kur u foli fshatarëve për kushtet e reja të mëditjes, këta i thanë se ishin aq shumë të zënë me punë, sa s'kishin kohë të mendonin për leverdinë e



marrëveshjes së re. Vetëm Ivan lopçari u duk sikur e çmoi dhe e kuptoi leverdinë për të marrë pjesë bashkë me familjen në ndarjen përgjysmë të fitimeve nga gjëja e gjallë, por kur Levini ia sqaroi që ishte fjala për fitimet në të ardhmen, në fytyrë iu duk shqetësimi, tha se kishte ca punë që s'prisnin dhe u largua.

Vështirësia tjetër vinte nga mendësia e rrënjosur prej kohësh te bujqit, se çifligari çdo gjë që bënte, e bënte për t'i rrjepur; dyshonin që dhe Levini s'ua zbulonte qëllimin e vërtetë. I matnin gjërat me kutin e tyre, vetë ata kështu bënin. Levini po e shihte se sa të vërteta kishin qenë fjalët e çifligarit mustaqethinjur që fshatarët do i parashtronin si kusht kryesor të mos i detyronin të punonin me vegla të reja dhe me mënyra të reja. E pranonin që plugu e punonte më mirë tokën, që kultivatori i pastronte më mirë barërat e këqija, por gjenin njëmijë arsye për të mos i përdorur. E ndiente nevojën e lëshimeve, por i vinte keq të hiqte dorë nga mënyrat e përsosura që ua dinte leverdinë. Bëri si bëri dhe në vjeshtë iu duk se e arriti të vetën. Në fillim mendoi t'ua lëshonte tërë pronën fsahtarëve në kushtet e reja të bashkëpronësisë, por shpejt u bind që ishte e pamundur, vendosi ta copëtonte. Ivan lopçari ngriti një artel me njerëzit e afërm, që merreshin me gjënë e gjallë. Një arë e largët, që kishte ndenjur tetë vjet djerrë, iu dha përgjysmë gjashtë familjeve; fshatari Shurajev me po këtë kusht mori përsipër të punonte bostanin. Pjesa më e madhe e çifligut mbeti siç ishte, por fillimi që i mbarë, Levini mbeti i kënaqur.

Po ç'doli nga kjo që bëri? Me gjënë e gjallë s'i pati më mirë punët se më parë: Ivan lopçari s'donte që s'donte të ngroheshin stallat, thoshte që në stallat e ftohta kërkohej më pak ushqim; pagesën e donte si më parë dhe s'e kuptonte që ajo që merrte ishte paradhënie e fitimit të ardhshëm. Fshatarët nuk i lëruan përsëdyti arat me plug, siç ishin marrë vesh, thanë se nuk kishte kohë. Vazhdonin ta quanin si të marrë me qira dhe njëherë i thanë Levinit: "Na e lëshoni më mirë me qira, kështu do i futnit i qetë në xhep paratë, kurse ne do punonim më lirisht". E shtynin me sot me nesër ndërtimin e stallave dhe të hambarit, po afronte dimri dhe asgjë s'ishte bërë. Sa për Shurajevin, ky bënte sikur nuk i kuptonte kushtet e reja të marrëveshjes, donte t'ia ndante bostanin fshatarëve pjesë-pjesë.

Në përpjekjet e shumta për t'u shpjeguar të mirat e reformës, Levini vinte re që këta më shumë i vinin veshin këngëzimit të zërit të tij, se sa fjalëve që u thoshte, duke lënë të kuptohej që s'e hanin atë kokërr ulliri. E vinte re sidomos gjatë kuvendimeve me muzhikun e zgjuar Rezunovin,

ia hetonte ironinë dhe mosbesimin në sy, që dukeshin sikur i thoshin me qesëndi: "Në u gënjeftë njeri në këtë mes, ta dish që ai s'do të jetë Rezunovi". Sidoqoftë, Levini mendonte që punët s'ishin dhe aq keq, duhej mbajtur mirë llogaria, duhej ngulur këmbë dhe do ua mbushte mendjen edhe të lëkundurve dhe ekonomia do përparonte.

Meraku për mbarëvajtjen e reformës, kujdesi për pjesën e çifligut që i kishte mbetur, puna për përfundimin e studimit i hoqën aq shumë kohë, sa thuajse s'doli për gjah. Nga shërbëtori i Obllonskëve, që i solli shalën, mësoi që këta ishin kthyer në Moskë. E kuptoi se, duke mos iu përgjigjur letrës së Daria Aleksandrovnës, jo vetëm e tregoi veten krejt të pasjellshëm, por u kishte vënë zjarrin anijeve të veta, tani e tutje s'kishte si të shkelte më në derën e Sherbackëve. Të njëjtën gjë kishte bërë edhe me Svijazhskët, kur qe larguar pa u përshëndetur. Por dhe shumë nuk u qederos. I ishte përkushtuar me mish e me shpirt punës për vënien në jetë të reformës.

Lexonte shumë për problemet e ekonomisë politike, të sociologjisë, por librat e lexuar s'e kënaqnin. Në veprën e Millit, për shembull, që e lexoi me ashk, ngaqë shpresonte të gjente përgjigje për shumë nga çështjet që i interesonin, gjeti të dhëna për zhvillimin e ekonomisë bujqësore në Evropë, por që s'mund të zbatoheshin në Rusi. Studimet me kah socialist përmbanin fantazi të bukura, ato e kishin entuziazmuar kur kishte qenë student, por ishin krejt të paarritshme, përveç kësaj, po i dukej që vetëm korrigjoheshin disa gabime dhe propozoheshin disa riparime në ecurinë e punëve të ekonomive bujqësore evropiane, me çështjet bujqësore të Rusisë nuk kishin të bënin fare. Në librat e ekonomisë politike thuhej se ligjet, sipas të cilave qe zhvilluar dhe po zhvillohej pasuria e Evropës, ishin të përgjithshme dhe të padiskutueshme. Doktrina socialiste pohonte se zhvillimi i ekonomisë sipas këtyre ligjeve të çonte në greminë. As të parët e as të dytët nuk i kishin dhënë përgjigje pyetjeve jo të pakta që i zjenin në kokë, nuk i dhanë makar ndonjë udhëzim të vogël se ç'duhej të bënte ai, Levini, bashkë me fshatarët dhe çifligarët rusë me ato miliona duar dhe desiatinëë, që t'i bënin ekonomitë sa më pjellore në dobi të mirëqenies së përgjithshme.

Me zell e vetëdije shkencëtari, Levini shfletoi tërë literaturën që kishte, po përgatitej të shkonte dhe jashtë shtetit, për t'i studiuar në vend çështjet, për të parandaluar çdo lloj të papriture. Se po i ndodhte edhe kështu: sapo e kuptonte bashkëbiseduesin dhe bëhej gati t'i parashtronte mendimin e vet, ky i thoshte: "Po Kaufmanin, po Xhonsin, po Dybuanë dhe Miçelin nuk i keni lexuar? Lexojini, i kanë rrahur mbarë



e prapë këto çështje".

U bind që as Kaufmani dhe as Miçeli tanimë nuk kishin ç't'i thoshin. E dinte çfarë kërkonte. E shihte që Rusia kishte toka të begata, krahë pune të zonjat; në disa raste, si te muzhiku plak ku kishte ndalur, argatët punonin mirë dhe tokat jepnin mirë, kurse në shumicën e rasteve, kur kapitali vihej në punë në mënyrë evropiane, tokat jepnin pak dhe kjo ndodhte sepse fshatarët donin të punonin dhe punonin mirë vetëm me mënyrat që ishin mësuar; kundërshtimi i mënyrave të reja s'ishte rastësi, ishte dukuri e përgjithshme, i kishte rrënjët thellë në shpirtin e popullit. Levini mendonte që populli rus, i cili denbabaden kishte mbjellë e korrur hapësira të pamata, e kishte bërë me mënyrat që ai vetë i gjente të përshtatshme, se këto nuk ishin të këqija, siç mendonte shumëkush. Donte ta argumentonte teorikisht këtë në librin që po shkruante dhe ta zbatonte praktikisht përmes reformës së ndërmarrë në ekonominë e vet bujqësore.

## XXX

Në fund të shtatorit u çuan dërrasat për ndërtimin e stallës dhe të hambarit në tokat e lëshuara përgjysmë, shitën gjalpin dhe ndanë fitimet. Punët po shkonin mbrodh, të paktën Levinit kështu i dukej. Ngutej ta përfundonte librin, që, sipas tij, do ta përmbyste ekonominë e vjetër politike dhe do ta ngrinte rishtas mbi bazën e një shkence të re të marrëdhënieve të fshatarit me tokën. Po priste të shiste bereqetin, që të nisej jashtë shtetit. Por shirat filluan herët, u pengua shirja dhe vjelja e patates, u shty për më vonë shitja e bereqetit. Rrugët s'kaloheshin, dy mullinj i mori rrëmbesa, moti sa vinte e keqësohej.

Më tridhjetë shtator doli dielli. Levini e preu mendjen të nisej për udhë. Dha urdhër t'i mbushnin thasët me grurë, dërgoi ekonomatin të merrte paratë te tregtari, doli të jepte porositë e fundit për punët e çifligut.

Po kthehej në shtëpi ndajnatëherë, i lagur, i bërë qullë, por në një humor të shkëlqyer, kur filloi një llohë e dendur, e furishme, që e bëri kalin të ecte ijas dhe të tundte kokën e veshët. Levini qe mbuluar me kapushon dhe e ndiente mirë veten, vështronte i ngazëllyer rreth e rrotull, ndiqte gurgullimën e rrëkeve në vragat e udhës, shihte pikat që rrëzoheshin nga degët e drurëve, sqotën e pashkrirë mbi dërrasat e urës, gjethet e lagura, gjithë tul të vidheve, që ishin shtruar poshtë drurëve të zhveshur. Natyra dukej e zymtë, kurse Levinit i qeshte zemra. Biseda me fshatarët

i la të kuptonte që këta po mësoheshin me gjendjen e re. Plaku, te i cili qe ndalur për t'u tharë, dukej që e miratonte ndërmarrjen e tij, i kërkoi ta pranonte në artelin e gjësë së gjallë. "Më duhet të këmbëngul dhe do ia dal mbanë, - tha me vete. - Ia vlen t'i shkrish forcat në një veprimtari të tillë. S'është fjala për përfitim vetjak, por për përfitim të përgjithshëm, për ndryshimin e jetës së fshatarit. Në vend të varfërisë do kemi pasurim të përgjithshëm, bollëk; në vend të armiqësisë do kemi mirëkuptim, harmoni interesash. Do kemi revolucion pa gjakderdhje, revolucion të madh, që do nisë në krahinën tonë të vogël dhe do përhapet pastaj në gjithë Rusinë, në mbarë botën. Mendimi i drejtë s'ka si të mos jetë frytdhënës. Ia vlen t'i përkushtohesh. E që nismëtar i kësaj pune të madhe jam unë, Kostja Levini, ai që vajti në ballo me kravatë të zezë dhe që Kiti Sherbackaja e refuzoi, ai që në përgjithësi është mjeran dhe hiçnjeri, kjo asgjë s'do të thotë". Kishte Agafia Mihaillovnën, të cilës ia besonte mendimet më të fshehta.

I zhytur në të thella e kapërceu pragun e portës, kur ishte errur.

Ekonomati, që qe kthyer nga tregtari, ia kishte sjellë një pjesë të parave. Udhës kishte parë që në ekonomitë e tjera kishte më shumë grurë të pashirë në arë, se në të tyren.

Pas buke, Levini, siç e kishte zakon, u ul në kolltuk me librin ndër duar, mendja i rrinte te udhëtimi i ardhshëm jashtë shtetit. Sot e ndiente veten më të sigurt se kurrë. "Duhet ta filloj librin me një hyrje të shkurtër; kot kam menduar që është e panevojshme," - tha me vete.

U ngrit që të ulej në tryezë, u ngrit dhe Laska, që qe shtrirë te këmbët e tij, u shtriq dhe ia nguli sytë, si të donte ta pyeste ku do vinin? S'shkroi dot gjë, erdhën kryetarët e arteleve për ta pyetur ç'punë do të bënin të nesërmen.

Me t'u larguar këta, Levini u kthye në studio dhe u ul të punonte. Laska u shtri nën tryezë, Agafia Mihaillovna u ul në vendin e saj me çorapen në dorë.

Si shkroi një copë herë, iu kujtua Kiti, mospranimi i saj, parja kalimthi në rrugë. U ngrit dhe ecejaku nëpër dhomë.

- E ç'rrini këtu e mërziteni? - i tha Agafia Mihaillovna. - Pse s'shkoni në Ilixha, meqë e keni vendosur?

- Do nisem pasnesër, Agafia Mihaillovna. Duhen mbaruar punët më parë.

- Punët! Pse pak ua keni fryrë bullçitë muzhikëve? Thonë që dhe cari do ju falënderoka. E pse qederoseni aq shumë për muzhikun?



- Po unë nuk është se qederosem për ta, e bëj për veten time.

Agafia Mihaillovna ishte në dijeni të reformës. Ia kishte shtjelluar jo një herë pikëpamjet, kishin këmbyer mendime, e kishte kundërshtuar kur s'kishte qenë i njëmendje. Tani i kuptoi krejt ndryshe fjalët e tij.

- Dihet ajo, për veten bën më shumë njeriu. Ja, Parfen Denisiçi, njeri pa shkollë ishte, ama vdiq si vdekshin të gjithë, - i tha, duke patur parasysh bujkrobin që kishte vdekur para pak kohe. - U kungua dhe vdiq, siç ka urdhëruar Zoti.

- Nuk e ..am aty fjalën, - i tha Levini. - Thashë që e bëj për veten time, e bëj se kam leverdi. Në punoftë më mirë fshatari, fitimi është imi.

- Mundohu sa të duash: dembeli e bën punën shkel e shko. Në qoftë me cipë, do punojë; në i ka plasur cipa, mundohu sa të duash.

- Po ju më keni thënë që tani Ivan lopçari po kujdeset më shumë për lopët.

- Unë një gjë di të them: martohu një orë e më përpara, atë bëj, - i ra shkurt Agafia Mihaillovna, duke shprehur atë që e bluante prej kohësh në kokë.

Këto fjalë të Agafia Mihaillovnës, që përputheshin me mendimet që sapo i kishin gëluar në kokë, e hidhëruan dhe e fyen Levinin. U vrenjt, u ul në tryezën e punës dhe vazhdoi të shkruante. E solli përsëri në mendje tekstin e hyrjes së shkurtër të librit të ardhshëm. Herë mbas here mbante vesh dhe dëgjonte cukatjen e shtizave të Agafia Mihaillovnës, por sillte në mendje edhe atë që s'donte ta kujtonte. Ngryste vetullat dhe vazhdonte të shkruante.

Në orën nëntë u dëgjua një tringëllimë zilkash dhe zhurma e mbytur e një karroce, që rrëshqiste në rrugën gjithë baltë.

- Ja dhe mysafirët, s'do keni kohë të mërziteni, - i tha Agafia Mihaillovna dhe u ngrit e shkoi drejt derës. Levini doli para saj. Nuk po i ecte puna, i gëzohej mysafirit, cilido që të ishte.

## XXXI

Kur po zbriste shkallët, Levini dëgjoi të kollitura që i njihte, por s'po mundte dot t'i binte në të se të kujt ishin. Zbriti në paradhomë dhe pa shtatin e gjatë, të thatë, që e njihte mirë; nuk ishte e mundur të gabohej, por shpresonte të gabohej, donte që gjatovina që po hiqte qyrkun dhe po kollitej të mos ishte i vëllai, Nikollai. Levini e donte me shpirt të vëllain, por të rrinte me të ishte torturë e vërtetë. Tani që ndihej disi i

trullosur nga kujtimet që i vërshuan dhe nga fjalët e Agafia Mihaillovnës, takimi me të vëllain po i dukej sa më s'bëhej i rëndë. Në vend që të priste një mysafir të qeshur e plot shëndet, që do ia largonte mërzinë, ishte i detyruar të priste vëllain, që ia njihte edhe mendimet më të fshehta, që do e detyronte t'i hapej në çdo drejtim; pikërisht këtë s'ia kishte ënda në këto çaste.

I zemëruar dhe i hidhëruar nga këto ndjenja jo të mira që po provonte, Levini vrapoi drejt vëllait; me ta parë, pakënaqësia ia la vendin keqardhjes. Dukej edhe më i dobësuar, edhe më i sëmurë se atëherë që e kishte parë për herë të fundit. Ishte bërë kockë e lëkurë.

Qëndronte në paradhomë, shtrembëronte si në ngërç qafën e gjatë, të hollë duke hequr shallin dhe i buzëqeshte në një mënyrë të çuditshme. Kjo buzëqeshje pajtimi me gjendjen e njeriut të drobitur dhe të rraskapitur bëri që Levinit t'i ngecte një kom në grykë, nëpër trup t'i shkonin mornica.

- Ja ku erdha, - i tha Nikollai me zë të mbytur, pa ia hequr as për një çast sytë të vëllait. - Doja të vija qëkuri, por s'kam qenë mirë me shëndet. Tani jam më mirë, - tha duke fërkuar mjekrën me pëllëmbët e mëdha të dobësuara.

- Po, po! - iu përgjigj Levini, që u lemeris kur e ndjeu me buzët sa të dobësuara i kishte faqet dhe pa sytë e zinj, të mëdhenj që shndrisnin nga një shkëlqim i çuditshëm.

Para disa javësh, Levini i kishte shkruar se nga shitja e një pasurie të përbashkët i takonte të merrte rreth dy mijë rubla. Nikollai i tha se kishte ardhur që t'i merrte, por, më kryesorja, për të pushuar sadopak në folenë amtare, për t'u mbushur me fuqi për veprimtarinë që e priste. Dukej më i tretur, më i kërrusur, por lëvizjet i kishte si më parë, të prera dhe të vrullshme. Levini po e priste që ta përcillte për në studion e vet.

I vëllai i ndërroi rrobat me kujdes të madh, që s'e bënte më parë, krehu flokët e rrallë dhe të drejtë dhe pas kësaj e ndoqi pas Levinin.

Dukej i përmalluar, por i gëzuar, të tillë e mbante mend Levini që nga vogëlia. Madje, edhe kur zuri ngoje emrin e Sergei Ivaniçit qe i qetë dhe i dhimbsur. Bëri shaka me Agafia Mihaillovnën, pyeti për shërbëtorët e vjetër. E hidhëroi lajmi për vdekjen e Parfen Denisiçit, në fytyrë iu duk frika, por vetëm një hop.

- Plak ishte, - tha dhe e hodhi fjalën gjetiu. - Do rri këtu te ti nja dy muaj dhe do e mbaj frymën në Moskë. Mjagkovi më ka gjetur punë, do e ndërroj kryekëput mënyrën e jetesës. E di? E hoqa qafe atë grua.

- Maria Nikollajevnën. E pse?

- Grua e keqe! Ma plasi shpirtin. - Me kaq e mbylli shpjegimin.



S'kishte ç'të thoshte, të ankohej që çajin s'ia bënte sa duhej të fortë, apo që kujdesej për të si për foshnjën e sëmurë, që ia plotësonte të gjitha tekat?... - E kam prerë mendjen, - shtoi pas pak. - S'do e kursej paranë, do të kujdesem shumë për shëndetin që, lavdi Zotit, m'u kthye.

Levini e dëgjonte i huptë dhe vriste mendjen ç'përgjigje t'i jepte, por s'e gjente dot. Me sa dukej, Nikollai e ndjeu dhe e pyeti si i kishte punët. Levini i tregoi me ëndje e gjallëri për veten, për punët, i foli me çiltërsi e siguri për ato që kishte bërë dhe që mendonte të bënte.

Nikollai e dëgjonte por nga një vesh i hynin e nga tjetri i dilnin.

Ishin aq të afërt dhe e njihnin aq mirë njëri-tjetrin, saqë edhe dridhja më e vogël e zërit u fliste jo më pak se fjalët. Që të dy po mendonin për të njëjtën gjë: për sëmundjen e keqe dhe vdekjen e afërt të Nikollait. Por as njëri e as tjetri s'guxonte ta shprehte, ndaj dhe gjithë ç'thoshin, duke e anashkaluar atë, ishte gënjeshtër. Levini kurrë ndonjëherë s'e kishte pritur me aq padurim orën që të binin të flinin. Kurrë ndonjëherë s'kishte qenë aq i shpifur dhe aq i pasinqertë sa këtë mbrëmje. Ndërgjegjësimi i kësaj që po bënte dhe pendimi e bënin edhe më të panatyrshëm. I vinte të qante e të vinte kujën, kur e shihte të vëllain në buzë të varrit, ndërkohë që duhej të sforcohej ta dëgjonte dhe t'ia mbështeste mendimet që i shprehte për jetën në të ardhmen.

Shtëpia nuk ngrohej, me përjashtim të dhomës së tij të gjumit, vëllain e vuri të flinte në dhomën e tij të ndarë me perde. Nikollai kollitej, s'bënte rehat, kthehej sa në një krah, në tjetrin. Kur e mbyste kolla, belbëzonte tërë siklet: "Vafsh në djall!" Levini e dëgjoi një copë herë të madhe, s'po e zinte gjumi. Mendimet që i roisnin në kokë kishin vetëm një fund: vdekjen.

Vdekja, fundi i pashmangshëm i gjithçkaje, iu fanit për herë të parë me gjithpushtetshmërinë e saj. Ishte këtu pranë, e tulatur në kraharorin e të vëllait, që rënkonte në gjumë. Ishte edhe brenda tij, e ndiente këtë. Ç'rëndësi kishte se kur do të ndodhte, kryesorja ishte që do ndodhte. Po ç'ishte, vallë, kjo vdekje e pashmangshme? Jo vetëm që nuk e dinte, por as guxonte të mendonte.

"Punoj, rropatem, dua të bëj diçka, por paskam harruar që gjithçkaje i vjen fundi, një ditë na troket në derë vdekja".

Ndenji ulur në shtrat, në errësirë, i kërrusur, me gjunjët lidhur me krahë, duke u mbushur me zor me frymë nga shkulmi i mendimeve. Sa më shumë që thellohej, aq më e qartë i bëhej që e kishte shpërfillur këtë gjësend të vockël me emrin vdekje. Ajo do t'i vinte një ditë, do merrte fund gjithçka. E pse duhej rropatur e sfilitur, siç po bënte, kur s'kishte

asnjë forcë të tillë që ta shpëtonte nga fundi i pashmangshëm, nga vdekja? E tmerrshme ishte, por ishte e pamundur të bëje diçka. "E si kështu? - pyeti sakaq veten. - Po unë jam gjallë? Atëherë, ç'duhet të bëj? Ndezi qiririn, u ngrit ngadalë nga shtrati, iu afrua pasqyrës, pa fytyrën, flokët. Po, në tëmtha kishte filluar të thinjej, edhe dhëmballët po i prisheshin. Zbuloi krahët tërë muskuj, i kishte të fuqishëm. Por edhe Nikollai, që rënkonte e gulçonte, që dihaste me vështirësi me ato pak mushkëri që i kishin mbetur, dikur kishte patur trup të shëndoshë. Iu kujtua vogëlia: i vinin të flinin tok, mezi prisnin të dilte Fjodor Bogdaniçi që t'i vërvisnin shoqishoqit jastëkët, të hargaliseshin dhe të gajaseshin; as frika nga kujdestari s'i ndalte dot; hareja dhe lumturia kërkonin të teptisnin jashtë. "Kurse tani atij i ka mbetur kraharori i flashkët me mushkëritë e kalbura, edhe unë s'e di ç'më pret..."

- Khë, khë! Mallkuar qofsh! Ç'po bën aty? Pse nuk fle? - e pyeti Nikollai.

- S'e di as vetë pse s'paskam gjumë.

- Kurse unë fjeta mirë. S'po djersij më natën. Prekma këmishën, ta shohësh. Pikë djerse nuk kam.

Levini ia preku këmishën, u kthye te shtrati i vet, e shoi qiririn dhe qëndroi shtrirë, gjumi s'e zuri gjatë. E çonte mendjen nga një ndodhi te tjetra, ndalej në ndonjë zgjidhje, i thoshte vetes se kështu do të jetonte, kur përsëri ia merrte frymën çështja e pazgjidhshme: vdekja.

"Është duke vdekur, s'do e zërë behari, si ta ndihmoj? Ç't'i them e ç'të bëj për të? E ç'di unë për *atë*? Unë e kisha harruar fare që ka vdekje në këtë botë!"

## XXXII

Levini e kishte vënë re që, kur njerëzit nuk ndiheshin mirë nga lëshimet e tepruara që bënin, nga bindja dhe nënshtrimi i përhershëm, s'kalonte shumë dhe bëheshin zevzek, të bezdisshëm e gërnjarë, kërkonin gjëra të paarsyeshme. Vuri re që kjo po ndodhte me të vëllain. Nikollai s'u tregua gjatë i urtë dhe i bindur. Që të nesërmen i foli me romuze, i kërkoi të bënte të pamundurën, të ishte me të i sinqertë. Levini e ndiente veten fajtor, po s'kishte si t'ia bënte. Qe i bindur se, sikur të mos shtireshin, por t'ia hapnin shoqishoqit zemrën, atëherë s'do i shmangeshin dot një pohimi të tillë: "Ti po vdes! Ti ke marrë fund! I ke të numëruara ditët!" - do t'i thoshte Konstantini. "E di që po vdes, por kam frikë, kam frikë!"



- do t'i përgjigjej Nikollai. Asnjë fjalë tjetër nuk do të mundnin të thoshin. Por kështu nuk rrohej, ndaj Konstantini u përpoq të bënte atë, që ishte përpjekur ta bënte tërë jetën dhe nuk dinte ta bënte, ndërkohë që siç e kishte vënë re, të tjerët e bënin për bukuri, dhe pa të cilën ishte e pamundur të jetohej: përpiqej të mos i thoshte atë që mendonte dhe që ndiente, por s'e mbulonte dot këtë shtirje, vinte re që i vëllai e pikaste dhe kjo e nervozonte.

Ditën e tretë Nikollai e nxiti të vëllain t'ia parashtronte edhe njëherë mendimet pë · reformën. Jo vetëm që s'ia miratoi, por me dashakeqësi i ngatërroi ato që ky i tha mbi komunizmin.

- Ke përvetësuar mendimet e të tjerëve, i ke sakatosur e shtrembëruar dhe po orvatesh t'i zbatosh aty ku s'mund të zbatohen.

- Po të thashë, që s'ka këtu asgjë të përbashkët. Komunizmi e mohon të drejtën e pronës, të kapitalit, të trashëgimit, kurse unë jo; këto i mbaj për stimuj kryesorë (Levinit po i vinte pështirë nga vetja që përdorte fjalë të tilla, por në vlugun e punës për hartimin e studimit i shpëtonin gjithë më shpesh fjalë jo ruse), dua vetëm të rregulloj punët.

-Kështu, de: ke përvetësuar mendimet e të tjerëve, ua ke hequr atë që përbën forcën e tyre dhe po i paraqet si mendime të reja, - i tha Nikollai, duke e shtrembëruar si në ngërç qafën me lëvizjet që bëhen kur na shtrëngon kravata.

-Po mendimi im nuk ka asgjë të përbashkët me...

-Se ato, - e ndërpreu Nikollai duke vetëtitur sytë dhe duke u skërmitur me ironi, - kanë, sidoqoftë, bukurinë e tyre, që mund ta quajmë gjeometrike, kanë qartësinë dhe saktësinë, s'ke si i vë në dyshim. Ndoshta janë utopi, por, ta zëmë se mund të bëhet *tabula rasa* të fshihet e kaluara: edhe prona, edhe familja, kurse puna të vihet në rregull. Në mendimet e tua tërë këto mungojnë...

- E pse i ngatërron gjërat? Unë kurrë s'kam qenë komunist.

- Kurse unë kam qenë dhe them se pikëpamje si këto janë të parakohshme, por janë të arsyeshme dhe me të ardhme, janë si krishterimi në shekujt e parë.

- Sipas mendimit tim, fuqia punëtore duhet parë nga pozitat e shkencave të natyrës, duhet studiuar, i duhen përcaktuar veçoritë dhe...

- Është krejt e kotë. Fuqia punëtore do ta gjejë vetveten në vartësi të shkallës së saj të zhvillimit, të mënyrës së prodhimit. Kudo ka patur skllevër, pastaj mëditës e fermerë. Te ne është puna përgjysmë, është puna me qira, është puna me argatë. Ç'kërkon tjetër?

Levini u bë zeher kur e dëgjoi, sepse në thellësi të shpirtit e ndiente

që ishin fjalë të vërteta. Ishte i vetëdijshëm që po përpiqej të gjente barazpeshën ndërmjet komunizmit dhe disa formave të caktuara prej atij vetë e kjo ishte e pamundur të bëhej.

- Jam duke kërkuar mënyra të reja pune, që do ta rrisin prodhimtarinë në dobinë time dhe të fshatarit. Dua të rregulloj.... - iu përgjigj me rrëmbim.

- Asgjë nuk kërkon të rregullosh, - ia preu fjalën Nikollai. -Vetëm kërkon të tregohesh origjinal, t'ju thuash të tjerëve që nuk je duke i shfrytëzuar fshatarët, si gjithë të tjerët, por mbi bazën e një ideje.

- Në mendoke kështu, e lëmë këtë bisedë! - iu përgjigj Levini, që e ndjeu si zuri t'i dridhej muskuli i faqes së majtë.

- Ti as nuk ke e as ke patur ndonjëherë bindje, ti vetëm kërkon t'i ledhatosh sedrën vetes.

- Bukur fort! E lëmë këtë bisedë!

- E lëmë! Prej kohësh duhej lënë! Në djall vafsh! Po pendohem që erdha.

Ç'nuk bëri pas kësaj që ta qetësonte, por Nikollai s'donte ta dëgjonte. Ngulte këmbë që më e mira e të mirave ishte të ndaheshin dhe Konstantini po e shihte që i vëllai ishte mërzitur keq. Kur e pa që po bëhej gati të ikte, Levini i vajti dhe i kërkoi të falur, në e kishte fyer padashur.

- Ja dhe zemërmadhësia! - thirri Nikollai dhe u skërmit. - Në dëshiron të jetë me ty e vërteta, mund ta jap këtë kënaqësi. Ti ke të drejtë, por unë për të ikur do iki!

Para se të nisej, Nikollai e puthi dhe i tha duke e parë drejt në sy:

- Mos ma vër re, Kostja! - zëri iu drodh dhe u rrënqeth.

Ishin të vetmet fjalë të sinqerta. Levini ua kuptoi nëntekstin: "E sheh dhe e di që s'jam mirë, ndoshta nuk shihemi më". Sytë iu mbushën me lot; e puthi edhe një herë të vëllain dhe nuk gjeti më ç't'i thoshte.

Ditën e tretë pas ndarjes me të, Levini u nis për jashtë shtetit. Në tren takoi Sherbackin, kushëririn e parë të Kitit. Ky u habit që e pa aq shumë të pikëlluar.

- Ç'ke kështu? - e pyeti Sherbacki.

- S'kam gjë. Jeta ka shumë pak gëzime.

- Si shumë pak? Shkojmë të dy në Paris, në vend që të shkosh te ky Mylhauzi, siç thua. Do ta shohësh sa i gëzuar mund të jetë njeriu!

- Jo, për mua jeta ka marrë fund. S'më mbetet tjetër veç vdekjes.

- Ja ç'na qenka! - i tha Sherbacki duke qeshur. - Kurse unë tani po bëhem gati ta filloj.

- Edhe unë ashtu mendoja pak më parë. Tani e shoh që më ka



ardhur fundi.

Levini i shprehu atë që e mundonte kohët e fundit: mendja i rrinte te vdekja, te afrimi i saj i pashmangshëm.

Kurse punën që kishte ndër duar vazhdonte ta bënte me përkushtim; duhej jetuar jeta deri sa t'i trokiste vdekja. Veten e ndiente të kredhur në errësirën e pamatë, por pikërisht ngaqë e ndiente këtë, ishte i bindur se filli i vetëm që do ia tregonte rrugën në errësirë ishte puna; kapej pas saj me duar e thonj, mbahej fort me të gjitha forcat.

# Pjesa e Katërt

I

Kareninët, burri dhe gruaja, vazhdonin të jetonin nën një çati; takoheshin çdo ditë, por si të huaj. Aleksei Aleksandroviçi e bëri rregull të shihej çdo ditë me të shoqen, që shërbëtorët të mos kishin nga të kapeshin, por gjente kurdoherë arsye që drekën ta hante jashtë. Vronski nuk vinte kurrë në shtëpinë e tyre, por Ana me të takohej. I shoqi këtë e dinte.

Të tre ishin në një gjendje që s'ua kishe zili dhe asnjëri s'do të mundte të jetonte as dhe një ditë, po të mos qe i bindur se kjo gjendje do të ndryshonte, se vështirësia do të kapërcehej. Aleksei Aleksandroviçi shkonte me shpresën se pasioni do të shuhej, gjithçka do të harrohej, emri i tij nuk do të mbulohej me turp. Ana, që ishte strumbullari i kësaj gjendjeje dhe prej saj varej gjithçka, torturohej më shumë nga të tjerët; ajo jo thjesht priste, por qe e bindur se çdo gjë së shpejti do të sqarohej, do të merrte një zgjidhje. Nuk e dinte në ç'mënyrë, por qe e bindur që shumë shpejt. Vronski, që padashje i nënshtrohej vullnetit të saj, edhe ai priste të ndodhte diçka, që nuk varej prej tij, por që do ta davariste situatën e nderë sfilitëse.

Në mesin e dimrit, Vronski kaloi një javë tejet të mërzitshme. E kishin caktuar të shoqëronte një princ të huaj, duhej ta shëtiste dhe t'i tregonte vendet më të bukura të Peterburgut. E kishin ngarkuar me këtë detyrë, sepse ishte i pashëm, dinte ta mbante veten me dinjitet dhe dinte



të sillej me njerëz si ky. Por kjo detyrë atij i dukej e vështirë. Princi s'donte t'i shpëtonte asnjë nga bukuritë, që kur të kthehej në atdheun e tij dhe ta pyesnin, të ishte në gjendje të përgjigjej, aq më tepër që ia kishte fort ënda të përfitonte nga zbavitjet në këtë vend. Mëngjesin e kalonin duke vizituar vendet kërshërindjellëse, mbrëmjen e kalonin në dëfrime. Princi gëzonte shëndet të mirë, merrej me gjimnastikë, kujdesej për trupin dhe, ndonëse e tepronte me dëfrim e argëtim, mbahej për bukuri, ishte i njomë si ata kastravecët e mëdhenj, të gjelbër e vetëtitës të Holandës. Kishte udhëtuar shumë dhe thoshte se një nga përfitimet e mjeteve të transportit ishte mundësia që krijohej për t'u njohur me kënaqësitë që ofronin kombet. Kishte qenë në Spanjë, kishte bërë serenata, qe njohur me një spanjolle që i binte mandolinës. Në Zvicër kishte vrarë një kaproll. Në Angli kishte marrë pjesë në udhëtimet me kuaj dhe i veshur me frak të kuq, kishte vrarë dyqind fazanë dhe e kishte fituar bastin. Në Turqi kishte qenë në harem, në Indi kishte hipur në elefantë dhe tani në Rusi donte t'i shijonte të gjitha ëndjet ruse.

Vronski s'e pati të lehtë të bënte listën e argëtimeve për princin. Shënoi vrapimet me kuaj, qerasjen me petulla, gjahun e arinjve, shëtitjen në trojkë, ahengun te ciganët dhe dehjet, ku njerëzit shabakohen dhe thyejnë gota e pjata. Princi u ambjentua çuditërisht shpejt në tërë këto dëfrime, theu sa deshi gota e pjata, e uli në prehër ciganen dhe shihte sikur donte të pyeste : "Vetëm këto qenkan? Pse këtu përfundoka shpirti rus?"

Për hir të së vërtetës, duhet thënë që më shumë nga të gjitha i pëlqyen aktoret franceze, balerina famëmadhe dhe shampanja me etiketën e bardhë. Vronskit i kishte rastisur edhe më parë të shoqëronte princër, por, ose ngaqë kishte ndryshuar ai vetë kohët e fundit, ose ngaqë u afrua ca si shumë me këtë princ të huaj, java që kaloi me të iu duk e pafund. Hera herës i dukej sikur e kishin vënë të ruante një të çmendur të rrezikshëm, kjo e tmerronte, afërsia me këtë njeri po e bënte të mendonte, që mund të çmendej edhe ai vetë. Për të mos ia lejuar kujt që ta fyente, zgjodhi mirësjelljen korrekte, deri zyrtare. Me ata që ç'nuk bënin për t'ia plotësuar princit edhe tekat më të pështira, sillej me përbuzje e neveri. Kur dëgjonte lapërdhitë që dilnin nga goja e princit për femrat ruse, skuqej, e turfullonte, sa s'pëlciste nga marazi. Por ajo që e nxirrte krejt nga binarët dhe e dëshpëronte shumë ishte ngjashmëria që gjente në veten e tij me këtë princ të huaj. Se ky vërtet ishte i sjellshëm, këtë Vronski s'kishte si e mohonte, tregohej i matur dhe aspak lajkatar me më të mëdhenjtë se vetja, mbahej shpenguar dhe thjesht me njerëzit e

sërës së tij dhe u qëndronte ftohtë, deri i përbuzte ata që kishte nën vete, por për Vronskin kjo ishte pak. Vetë ai i tillë ishte dhe këtë sjellje e quante një nga meritat e tij më të mëdha, por në marrëdhëniet me princin e huaj, donte s'donte, s'qe në pozita të barabarta; e shihte qëndrimin e ftohtë, deri përbuzës, të këtij ndaj personit të vet, kjo ia lëndonte sedrën. "Çfarë karabushi që është! Pse edhe unë si ky jam?" – e pyeste veten i sëkëlldisur. Por s'kishte nga ia mbante, i kishte zënë rrota bishtin, shoqërimi i princit të huaj duhej çuar deri në fund. Ditën e shtatë, kur princi, para nisjes për në Moskë e falënderoi për shoqërimin, ndjeu të shkarkohej nga barra që i rëndonte në shpatulla. U gëzua shumë edhe për arsye se i qe zhdukur nga sytë shëmbëllesa e vetvetes në atë pasqyrë të neveritshme. U nda me të në stacionin e trenit, pasi ishin kthyer nga gjuetia e arinjve dhe natën e kishin kaluar në një shfaqje të trimërisë djaloshare ruse.

## II

Kur u kthye në shtëpi, Vronski gjeti pusullën që i kishte lënë Ana. *"Jam e sëmurë dhe e mërzitur. E kam të vështirë të dal, po s'rri dot pa ju parë. Ejani në mbrëmje. Nga ora shtatë deri në orën dhjetë Aleksei Aleksandroviçi ka mbledhje."*, - i shkruante. Iu duk e habitshme që po e ftonte t'i vinte në shtëpi, ndërkohë që i shoqi ia kishte ndaluar, por vendosi të shkonte.

Atë dimër Vronski ishte graduar kolonel. Kishte ikur nga regjimenti dhe jetonte më vete. Si hëngri mëngjesin, u shtri në divan, kujtimet e skenave të shëmtuara që kishte parë kur shoqëroi princin iu përzien me kujtimet për Anën, me kujtimin e muzhikut që u kishte prirë në gjuetinë e ariut. Në këtë e sipër, e zuri gjumi. Kur u zgjua në errësirë, e pushtoi frika, ndezi shpejt e shpejt qiririn. "Ç'qe kjo? Ç'qe kjo që m'u fanit në ëndërr? Po, po. Muzhiku i gjuetisë, ai shkurtabiqi i palarë e mjekërshprishur, i kërrusur, seç po bënte dhe papritur e pakujtuar foli frëngjisht, belbëzoi ca fjalë të çuditshme. Tjetër s'kishte. Por pse më kalli aq shumë datën?" - tha me vete. E solli përsëri në mendje muzhikun dhe fjalët e belbëzuara frëngjisht, u rrëqeth, trupi iu mbulua me mornica. "Gjepura!" - shtoi dhe pa orën. Ishte tetë e gjysmë. I ra ziles për të thirrur shërbëtorin, u vesh me ngut dhe doli në çardak. U mërzit shumë që qe vonuar. Kur po i afrohej portës së Kareninëve, ora ishte nëntë pa dhjetë. Një pajton i lartë, i ngushtë, i mbrehur me katër kuaj, qëndronte



para portës. Njohu pajtonin e Anës. "Po ardhka tek unë; më mirë kështu. Nuk shkel dot në këtë shtëpi. Por edhe për t'u fshehur s'kam përse," - mendoi. Me sigurinë e njeriut, që s'di ç'është droja, siguri e mëkuar që për së vogli, Vronski zbriti nga saja dhe iu afrua portës. Porta u hap dhe shërbëtori me batanijen e ngrohtë në dorë i thirri karrocierit. Vronskit i ra në sy vetëm shprehja e habisë në fytyrën e portierit; kur po hynte, sa s'u përplas me Aleksei Aleksandroviçin. Drita e llambës me gaz ndriçoi fytyrën e zbehtë, të dobësuar, nën kapelen e zezë të Aleksei Aleksandroviçit dhe kravatën e bardhë, që spikaste nën jakën prej kastori. Sytë e veshur, si të ngrirë të Kareninit iu ngulën fytyrës së Vronskit; ky iu përkul. Aleksi Aleksandroviçi lëvizi buzët, ngriti dorën në strehën e kapeles dhe doli. Vronski e pa si hipi në pajton, pa e kthyer kokën mori batanijen dhe dylbinë, që ia dha shërbëtori dhe pajtoni u nis. Vronski hyri në paradhomë vetullngrysur, me sytë që i lëshonin xixa nga zemërimi dhe krenaria. "Sa keq, - tha me vete. - Sikur të më thërriste në duel, për të vënë në vend nderin e nëpërkëmbur, edhe unë do të dija si t'ia shprehja ndjenjat e mia; kjo dobësi e tij, apo poshtërsi e tij… po më vë në pozitën e gënjeshtarit, që nuk e dëshiroj".

Nga koha e bisedës me Anën në kopshtin e plakës Vredë, mendimet e Vronskit kishin ndryshuar. I qe nënshtruar tërësisht dobësisë së Anës, që i ishte dhënë me mish e me shpirt, por që e priste nga ai vendimin për fatin e tyre; tani nuk mendonte më si dikur, që kjo lidhje e tij me të mund të merrte fund. Ambicia për karrierë qe zhvendosur në plan të dytë, i qe dhënë i tëri ndjenjës, që po e lidhte gjithë më fort me Anën.

Që në paradhomë i dëgjoi hapat e saj që erdhën e u shuan. E kuptoi që po e priste, kishte mbajtur vesh dhe tani po kthehej në sallon.

- Jo! - thirri, kur e pa dhe sytë iu mbushën me lot. - Jo, në qoftë se do të vazhdojë kështu, zgjidhja do të jetë e shpejtë.

- Ç'ka ndodhur, moj shpirte?

- Ç'ka ndodhur? Kam një orë që po të pres me zemër të ngrirë… Pastaj edhe një orë tjetër… Jo, nuk mundem… Me ty unë s'mund të zihem. Me siguri, s'ke patur mundësi të vije në kohë… Po ta lemë këtë!

Ia vuri të dyja duart në supe dhe e pa me sytë që i shprehnin dashuri të zjarrtë, por edhe që kërkonin diç të zbulonin; pastaj e kaloi shikimin në fytyrën e tij, për të gjetur aty ndonjë vragë të ditëve që nuk e kishte parë. Si dhe herë të tjera, me ta parë, u përpoq të vinte në emërues të përbashkët përfytyrimin vetjak me fytyrën që kishte përpara.

E përfytyronte kurdoherë më të mirë nga ç'e shihte.

III

- E takove te hyrja? - e pyeti kur u ulën te tryeza e ndriçuar nga llamba. Mirë t'u bë, se u vonove.

- Po si kështu? Duhej të ishte në mbledhje?

- Ishte dhe u kthye. Tani doli përsëri; s'e di se ku vajti. Po të mos flasim për këtë. Më trego, ku ke qenë? Me princin?

I dinte hollësitë e jetës së tij. Vronski donte t'i thoshte se kishte qenë pa gjumë tërë natën, se e kishte mundur në divan, por kur pa fytyrën e saj aq të mallëngjyer dhe të ngazëlluar, aq të lumtur, i erdhi turp t'ia thoshte: i tha se qe i detyruar të raportonte për shoqërimin e princit të huaj.

- Tani s'do vesh më? Ai iku?

- Lavdi Zotit, iku. S'e merr dot me mendje sa ligsht e kam ndier veten.

- E pse? Ajo është jeta e zakonshme e djemve të rinj si ti, - i tha duke mbledhur vetullat dhe duke marrë punën e dorës.

- Kam kohë që kam hequr dorë nga një jetë e tillë, - i tha dhe u habit nga ndryshimi i shprehjes në fytyrën e saj, u përpoq të kuptonte arsyen e këtij ndryshimi. - Të them të drejtën, - shtoi me buzën në gaz, duke zbuluar dhëmbët e bardhë, të bukur, - gjatë kësaj jave, duke përjetuar atë lloj jete, e pashë veten si në pasqyrë dhe mbeta shumë i pakënaqur.

Ana mbante në dorë punëdoren, por s'po punonte, e shihte me sytë rrezëllitës, në një mënyrë aspak dashamire.

- Sot në mëngjes më erdhi për vizitë Liza... ende s'kanë frikë të vijnë tek unë, megjithë anatemat që vërvit andej-këtej Lidia Ivanovna. Më tregoi për netët tuaja athiniote. Ç'ndyrësi!

- Desha vetëm të them se ...

Ajo s'e la të fliste.

- Sa të ndyrë që jeni ju burrat! E si s'arrini ta kuptoni që femra këtë kurrë s'e harron, - i tha e nervozuar deri e çakërryer, duke i zbuluar kështu arsyen e shikimeve aspak dashamire. - Sidomos femra që nuk është në dijeni të jetës që ke bërë. Se ç'di unë për jetën tënde? Hë, ç'di? Di vetëm atë që më tregon ti. E nga ta di në më thua të vërtetën apo të pavërtetën?

- Ana! Ti po më fyen. Nuk më besoke? A s'të kam thënë që kurrë s'do kem të fshehta nga ti?

- Po, po, - i tha duke u përpjekur t'i davariste shkulmet e xhelozisë. - S'e merr dot me mendje sa vuaj! Unë të besoj, të besoj... Hë, ç'po më thoshe?



Mezi iu kujtua ajo që kishte dashur t'i thoshte. Këto kriza xhelozie, që po i përsëriteshin shpesh e më shpesh kohët e fundit, Vronskin po e trembnin dhe po e hidhëronin; sado që përpiqej ta fshihte, po i ftohej zemra edhe pse e dinte që shkaku i xhelozisë ishte dashuria për të. Sa herë ia kishte thënë, që dashuria e saj për të ishte lumturi; e dinte që e dashuronte siç mund të dashurojë një grua, për të cilën dashuria qëndron mbi çdo gjë tjetër në këtë botë, por vinte re që ishte larg asaj lumturie, që e pat provuar atëherë, kur qe nisur nga Moska për ta ndjekur pas. Atëherë veten e quante të palumtur, por lumturinë e kishte përpara; tani po e ndiente që lumturia i përkiste të kaluarës. Ana nuk ishte më e para, edhe moralisht, edhe fizikisht kishte ndryshuar shumë, kishte ndryshuar për keq. Qe ngjallur, kur po i fliste për aktoren franceze, kishte vënë re grimasën e ligësisë, që ia kishte shëmtuar fytyrën. Vronski po e shihte, siç shohim një lule të këputur që po vyshket, me zor e gjente bukurinë, që e kishte shtyrë ta këpuste dhe ta prishte. Megjithëkëtë e ndiente se atëherë, kur dashuria kishte qenë më e fortë, po të donte mund ta shkulte nga zemra, kurse tani, kur po i dukej që s'e kishte më atë dashuri të zjarrtë për të, e dinte që lidhja që e bashkonte nuk mund të këputej.

- Hë, de, ç'deshe të më tregoje për princin? E dëbova, e dëbova djallin, - shtoi. Djall quanin mes tyre xhelozinë. - E ç'deshe të tregoje për princin? Pse e pate aq të vështirë?

- Të padurueshme e pata! - i tha, duke u përpjekur të kapte fillin e mendimit. - Me një të tillë s'duhet afruar. Fjalët që i shkojnë për shtat janë: kafshë e ushqyer mirë, që fiton medalje në ekspozitat e blegtorisë, - i tha me mllef në duf e sipër, duke ia cytur kërshërinë Anës.

- Si kështu? - e kundërshtoi. - Është i bredhur, me shkollë.

- Shkolla e tyre ndryshon nga ajo që mendojmë ne. Me ç'duket, është i shkolluar për të patur të drejtë ta përbuzë shkollën; kështu bëjnë ca si ai, nuk përbuzin vetëm kënaqësitë shtazërore.

- Po ju që të gjithë lini kokën për kënaqësi shtazërore, - i tha dhe Vronski përsëri vuri re po atë vështrim të zymtë, që nuk donte të ndeshej me të tijin.

- E pse po e mbron aq shumë? - i tha me të qeshur.

- S'po e mbroj. Mua aq më bën. Por them se, po të mos i kishe për zemër ato kënaqësi, mund t'i shmangie. Del që ta ka ënda ta shohësh Terezën në kostumin e Evës...

- Përsëri, përsëri djalli! - tha Vronski. I mori dorën që e kishte vënë mbi tryezë dhe ia puthi.

- Ja që s'e kam veten në dorë! S'e merr dot me mendje sa shumë e pikëlluar isha duke të pritur! As vetë s'e di përse më ndodh kështu: Të besoj kur të kam pranë, por kur je vetëm dhe bën jetën që unë s'e kuptoj...

U largua paksa, mori shtizat dhe thiletë e leshit të bardhë, njëra pas tjetrës, duke shkëlqyer në dritën e fortë të llambës, u rreshtuan në shtizë me ndihmën e gishtit tregues; kyçi i hollë i dorës rrotullohej me nervozizëm në kapakun e qendisur të mëngës.

- Po Aleksei Aleksandroviçin ku e takove? - e pyeti me një kumbim aspak të natyrshëm të zërit.

- Te porta.

- Të përshëndeti?

Ana zgjati fytyrën, picërroi sytë, e ndryshoi në çast shprehjen, i lëshoi duart në prehër dhe Vronski pikasi në atë fytyrë shprehjen që kishte vënë re te Aleksei Aleksandroviçi, kur e kishte përshëndetur. Vuri buzën në gaz dhe Ana qeshi me atë kumbim aq të ëmbël të zërit gurgullues, si të dalë nga thellësia e kraharorit. Sa shumë që i pëlqente kjo e qeshur e saj!

- S'e kuptoj atë njeri, - tha Vronski. - Sikur të ishte ndarë nga ti, pas pohimit që i bëre në vilë, sikur të më kishte thirrur në duel, këto do ishin veprime të natyrshme... Por që e duron këtë gjendje, këtë s'kam si e kuptoj. Që vuan, ajo duket.

- Vuan? - u skërmit me shpoti Ana. - Jo. Është shumë i kënaqur.

- E pse duhet të torturohemi, kur çdo gjë mund të rregullohet si s'ka më mirë?

- Ai jo. E njoh mirë, është i kredhur kokë e këmbë në gënjeshtër... Po të ndiente mjerim, qoftë edhe një grimë, s'do pajtohej në asnjë mënyrë me këtë gjendje. Ai njeri as kupton, as ndien gjë prej gjëje. Pse, rron dot ai që ka sadopak ndjenjë nën një çati me gruan që e ka tradhëtuar? A mund t'i flasë? T'i drejtohet me "ti"?

Dhe përsëri e shkërbeu ashtu vetiu mënyrën e tij të të folurit. "Ti, *ma chére*, ti, Ana!"

- S'është burrë! S'është njeri! Është kukull! Të tjerët këtë s'e dinë, vetëm unë e di. Të isha në vend të tij, do ta ndaja dysh gruan e s'do i thosha: "Ti, *ma chére*, Ana!". Nuk është njeri, është makinë ministrie. Nuk e kupton që jam gruaja jote, që është i huaj, është i tepërt... E ç'të flasësh për të!

- S'ke të drejtë! S'është ashtu, e dashur! - i tha Vronski, duke dashur ta qetësonte. - Por, mirë the, më mirë të mos flasim për të. Më trego, me se je marrë? Ç'sëmundje ishte ajo jotja? Doktori ç'të tha?



Ana e vështroi me ngazëllim shpotitës. Me sa dukej, i qe kujtuar edhe diçka tjetër për të qeshur dhe mezi priste çastin për ta shprehur.

Por Vronski vazhdoi:

- E marr me mendje, s'është sëmundje, e ke nga shtatzania. Kur do lindësh?

Sakaq, iu shua përshkënditja tallëse e syve, në vend të saj iu duk një buzëqeshje tjetër, e qetë dhe e trishtë, që Vronski s'ia dinte domethënien.

- Së shpejti. The që s'kishim përse torturoheshim, kur ç'do gjë mund të rregullohej si s'kishte më mirë. Ah! Sikur ta dije sa e rëndë është tërë kjo për mua! Ç'nuk do jepja për të dashuruar lirisht, me kokën lart! Nuk do vuaja dhe ty s'do ta nxija jetën me gjithfarë mbroçkullash e profkash... Do ndodhë së shpejti, por jo ashtu si pandehim ne.

Vetja iu duk aq fatkeqe, saqë sytë iu mbushën me lot, fjalët i ngecën në grykë. Vuri në krahun e tij dorën borë të bardhë të zbukuruar nga unazat, që vetëtinë në dritën e fortë të llambës!

- Jo ashtu si e mendojmë ne, - përsëriti. - Nuk doja t'i thosha këto fjalë, por më detyrove. Çdo gjë do zgjidhet, të gjithë do qetësohemi, s'do vuajmë më.

- S'po të kuptoj ku do të dalësh, - i tha Vronski, që po e merrte me mendje se ç'donte të thoshte.

- Më pyete kur? Së shpejti. Por s'do jem gjallë. Mos më ndërprit! - Foli me ngut. - E di, jam e sigurt. Do vdes. Jam e gëzuar që do vdes. Do shpëtojmë të tre.

Lotët i shkuam çurg nga sytë; ai u përkul mbi dorën e saj dhe zuri t'ia puthë, duke u munduar të fshihte mallëngjimin. E dinte që s'kishte pse, por s'po e mposhtte dot.

- Po, kështu... kështu është më mirë, - belbëzoi Ana dhe ia shtrëngoi krahun. - Është rrugëdalja e vetme që na ka mbetur.

Vronski e mblodhi veten dhe drejtoi trupin.

- Ç'janë këto marrëzi? Nga i more këto?

- Jo, është e vërtetë.

- E ç'qenka e vërtetë?

- Që unë do vdes. Pashë ëndërr.

- Ç'ëndërr? - përsëriti Vronski dhe solli në mendje muzhikun gjahtar, që i foli frëngjisht në ëndërr.

- Po, ëndërr, - i tha. - Ka shumë kohë që e kam parë. Pashë sikur hyra me vrap në dhomën e gjumit për të marrë diçka, për të pyetur diçka; e merr me mendje si ndodhin këto në ëndrra, - i tha duke zgurdulluar

sytë e duke e parë e lemeritur, - kurse në dhomën e gjumit, në një qoshe, seç ishte diçka...

- Ç'marrëzi! Si e beson?...

Ana, me një shenjë padurimi e ndaloi ta ndërpriste; ajo që po i thoshte ishte e një rëndësie të veçantë.

- Ajo "diçkaja" u kthye nga unë, pashë që ishte një muzhik mjekërshprishur, i shkurtër, i llahtarshëm. Desha të dilja me vrap, por ai u kërrus mbi një thes dhe zuri të kërkonte në të me duar...

E shkërbeu veprimin e të kërkuarit me duar, në fytyrë i kishte ngrirë tmerri. Vronski, që kishte sjellë në mendje ëndrrën e vet, u pushtua po nga ky tmerr.

- Kërkonte me duar dhe llomotiste në frëngjisht; *r*-në e shqiptonte ashtu siç e shqiptojnë francezët: *"Il faut le battre le fer, le broyer, le pétrir..."*[1] Ashtu e lebetitur siç isha, desha të përmendesha dhe u përmenda, erdha në vete, por kurdoherë në ëndërr. E pyeta veten: "E ç'kuptim të ketë tërë kjo?" Kornej, shërbëtori, më thotë: "Do vdesësh në lindje e sipër, moj zonjë...". U zgjova nga gjumi.

- Marrëzi, marrëzi janë! - i tha Vronski, por zëri i dridhur, i ngjirur, me të cilin i shqiptoi këto fjalë, nuk tregonte aspak që ishte i bindur për atë që thoshte.

- Tani mjaft me këto! - tha Ana. - Bjeri ziles, po u them të na sjellin çajin. S'do jetë e largët dita kur...

E preu në mes fjalën. Shprehja e fytyrës i ndryshoi në çast. Makthi para vdekjes iu fshi nga fytyra, në vend të tij buisi lumturia dhe ngadhnjimi i të qetuarës. Vronski nuk mundi ta kuptonte arsyen e këtij ndryshimi. Ana ndjeu brenda kurmit të saj përpëlitjen e foshnjës, të një jete të re.

## IV

Atë mbrëmje që u gjend ballë për ballë me Vronskin, Aleksei Aleksandroviçi e kaloi në Operan Italiane. Ndenji deri në fundin e aktit të dytë dhe i pa të gjithë ata, që duhej t'i shihte. Kur u kthye në shtëpi, i hodhi një sy varëses, kapota ushtarake nuk ishte, shkoi, siç e kishte zakon, në dhomën e vet. S'u shtri si gjithmonë, por ecejaku nëpër dhomë deri në orën tre të mëngjesit. Qe bërë bishë me të shoqen, që s'po i përmbahej kushtit të vetëm të vënë: të mos e pranonte dashnorin në

1) Hekuri duhet rrahur, shtypur, ngjeshur (fr.)



shtëpi. Duhej ta ndëshkonte, do ta vinte në jetë kërcënimin: t'i kërkonte të ndaheshin dhe ta mbante vetë djalin. I njihte vështirësitë, por i tha vetes që duhej dhe tani do kalonte në veprime. Kontesha Lidia Ivanovna ia kishte hedhur fjalën, e quante zgjidhjen më të mirë. Ndarjet ishin shpeshtuar kohët e fundit, përvoja qe e gjithanshme, Aleksei Aleksandroviçi kishte besim të patundur se do ia dilte mbanë. Por të keqes hapi derën: çështja e sistemimit të popullsisë ardhëse dhe ajo e ujitjes së fushave të Zarajskut i kishin nxjerrë aq shumë andralla, saqë ia kishin shpurë shpirtin në majë të hundës.

Gjithë natën nuk mbylli sy, në mëngjes u gdhi i ndërkryer. U vesh shpejt e shpejt. Mësoi nga shërbëtori që e shoqja ishte ngritur; i shkoi atë çast. Dukej sikur e mbante në dorë gotën e mbushur plot e përplot me zemërim, trembej mos e llokoçiste dhe bashkë me pezmin i shteronte edhe energjia aq e nevojshme për t'u sqaruar me të shoqen.

Ana, që besonte se e njihte mirë të shoqin, mbeti e pataksur nga pamja e tij. Balli i qe rrudhur e vrenjtur, sytë e shuar dhe të egërsuar shihnin drejt përpara, për të mos e takuar shikimin e saj, buzët i kishte shtrënguar, kjo ia forconte shprehjen e neverisë që i kishte marrë fytyra. Nga të ecurit, nga lëvizjet që bënte, nga kumbimi i zërit piskamë, e kuptoi që kishte ardhur me një vendim të prerë. Kurrë s'e kishte parë të këtillë. Nuk e përshëndeti, shkoi te tryeza, mori kyçet dhe hapi sirtarin.

- Ç'kërkoni? - thirri Ana.

- Letrat e dashnorit tuaj! - i tha ai.

- S'janë aty, - ia ktheu ajo dhe e mbylli sirtarin. Nga ky nxitim i saj, ai u bind që ishin aty, e shtyu me neveri, nxori çantën, ku mbante letrat më të rëndësishme. Ana bëri t'ia hiqte nga duart, por ai i dha të shtymën.

- Uluni! Më duhet të flas! - i tha dhe e vuri çantën nën sqetull; e shtrëngonte aq fort me bërryl, sa iu ngrit lart dhe supi.

Ana po e shihte në heshtje, me habi dhe drojë.

- Ju thashë: nuk lejoj të takoheni me dashnorin në shtëpinë time.

- Kisha nevojë ta takoja, sepse...

Ndali, ngaqë nuk gjeti ç'shkak t'i thoshte.

- S'më duhen hollësitë e shpjegimit të arsyes përse një grua do të takohet me dashnorin.

- Desha... vetëm...- belbëzoi dhe e mbyti dalldia. U bë flakë e kuqe, zemra po i rrihte si çekan. Vrazhdësia e sjelljes së të shoqit ia forcoi guximin. - Si s'e kuptoni sa e lehtë është të më fyeni?

- Fyhet i ndershmi, gruaja me cipë, kurse t'i thuash hajdutit që

është hajdut, vetëm bën *la constatation d'un fait*[1].

- Këtë tipar të ri, egërsinë, s'e kam vënë re gjer më sot te ju.

- E quakeni egërsi sjelljen e një bashkëshorti që, duke ia respektuar lirinë të shoqes, i kërkon vetëm të ruaj me nder emrin sa për sy e faqe? Pse egërsi është kjo?

- Është më keq se egërsi, është poshtërsi, në doni ta dini! - klithi Ana në kulmin e zemërimit dhe u çua të dilte.

- Jo! - thirri ai me piskamën që të kallte krupën, e cila nga gjaknxehtësia iu bë edhe më e hollë, më gërvishëse; ia përfshiu dorën në pëllëmbën e madhe me gishtat ganxha dhe ia shtrëngoi aq fort, sa i mbetën gjurmë në vendin e byzylykut dhe të unazave. Ana u ul. - Poshtërsi, thatë? Në ua nxëka goja këtë fjalë, ja ku po ju them se poshtërsi është të tradhëtosh burrin, të braktisësh djalin për hir të dashnorit dhe të vazhdosh të hash bukën e bashkëshortit.

Ajo uli kokën. Nuk ia tha dot ato që i kishte thënë dje të dashurit, që *ai* ishte bashkëshorti i saj dhe se burri ishte i tepërt; as në mendje nuk i erdhi që t'ia thoshte. E kuptoi drejtësinë e asaj që i tha dhe e topitur vetëm mërmëriti :

- S'keni si e përshkruani gjendjen, në të cilën ndodhem, më keq se ç'e kuptoj unë vetë. Po pse m'i thoni këto fjalë.

- Pse jua them? - ia ktheu me egërsi. - Që ta dini se, meqë nuk e çuat në vend fjalën time për respektimin e normave të mirësjelljes, jam i detyruar të marr masa për t'i dhënë fund kësaj gjendjeje.

- Edhe pa masat tuaja ajo do të marrë fund shumë shpejt, - nëpërdhëmbi Ana dhe sytë iu mbushën përsëri me lot, kur mendoi vdekjen e afërt. Tani këtë ajo e dëshironte.

- Po, më shpejt nga ç'keni pandehur ju me dashnorin tuaj! Doni vetëm të kënaqni epshet shtazarake...

- Aleksei Aleksandroviç! Nuk them që është mungesë shpirtmadhësie, po ju them se është e pandershme të qëllosh atë që është shtrirë.

- Po, se ju vetëm për veten mendoni, për vuajtjen dhe brengën e tjetrit, të atij që ka qenë burri juaj, as që doni të dini! Aq ju bën që iu nxi jeta, që vuan; që sfiri...cfiti...cfititet.

Po fliste me aq rrëmbim e nervozizëm, sa iu mor goja. Anës i erdhi për të qeshur, por edhe turp, që mund t'i vinte për të qeshur në një çast të tillë. Për herë të parë mori pjesë në hidhërimin e tij, i erdhi keq për të, po ç'mund t'i thoshte e, aq më tepër, ç'të bënte? Qëndroi e nemitur

*1) konstatimin e një fakti (fr.)*



dhe s'foli. Edhe ai heshti disa çaste, pastaj foli me më pak rrëmbim, piskama e zërit iu bë më e shtruar, më e ftohtë, nënvizonte duke theksuar fjalët më me peshë, siç i dukeshin atij.

- Erdha t'ju them ... - filloi ai.

Ana ngriti kryet. "Jo, mua vetëm m'u duk, - tha me vete, duke sjellë në mendje tronditjen dhe lajthitjen e fjalës "sfilitet". - Jo. Pse, a mundet një njeri me këta sy të veshur me qetësi të vetëkënaquri të ndiejë diçka?"

- Nuk mundem të ndryshoj asgjë, - mërmëriti Ana.

- Erdha t'ju them që nesër nisem për në Moskë dhe nuk do kthehem më në këtë shtëpi; do të merrni njoftim për vendimin tim përmes avokatit, që do jetë i ngarkuar nga unë të bëjë ndarjen. Djali im do jetojë te motra. - Fjalët për djalin i solli me vështirësi ndër mend.

- Po ma merrni Seriozhën për të më bërë të vuaj! - nëpërdhëmbi Ana duke e parë e ngrysur dhe pikë vreri. - Ju atë s'e doni... Ma lini Seriozhën!

- Po, deri dhe dashurinë për djalin e humba, sepse me të lidhet neveria që kam për ju. Sidoqoftë, do ta marr. Lamtumirë!

Bëri të dilte, por ishte ajo që i doli përpara dhe e ndali.

- Aleksei Aleksandroviç! Mos ma merrni Seriozhën! - belbëzoi. - Tjetër s'kam ç't'ju them. Ma lini Seriozhën derisa... Do lind së shpejti. Ma lini!

Aleksei Aleksandroviçi u bë lulëkuqe nga marazi, ia largoi dorën dhe pa i thënë as dhe një fjalë, doli.

## V

Dhoma e pritjes së avokatit të shquar peterburgas ishte plot me klientë kur hyri Aleksei Aleksandroviçi. Ishin tri zonja: një plakë, një e re dhe e shoqja e një tregtari; tre zotërinj: një bankier gjerman, me unazë të madhe në gisht, një tregtar mjekërosh dhe një nëpunës vetullngrysur me dekoratën e kryqit në qafë. Dukej që kishin kohë që prisnin. Dy sekretarët shkruanin në tryezat e tyre; takëmet e shkrimit, pas të cilave Aleksei Aleksandroviçi qe merak, i kishin vërtet të bukura. Njëri nga sekretarët, pa u ngritur nga vendi, duke pupulitur sytë, e pyeti ftohtë:

- Ç'dëshironi?

- Dua të takoj avokatin.

- Avokati është i zënë, - ia preu shkurt dhe vijoi të shkruante.

- Nuk mund të gjejë kohë për të më pritur? - e pyeti Aleksei Aleksandroviçi.

- Është shumë i zënë. Urdhëroni e prisni.

- Merrni mundimin t'i jepni kartëvizitën time, - i tha Aleksei Aleksandroviçi i mbushur me dinjitet, kur pa se s'kishte si e ruante inkonjiton e vet.

Sekretari e mori, i hodhi një vështrim pasajdi dhe u fsheh pas derës.

Aleksei Aleksandroviçi qe përkrahës i gjyqeve të rinj, por s'i shihte me sy të mirë disa hollësi të zbatimit të reformës gjyqësore në Rusi; hollësitë kishin të bënin me detyrat e larta që kryente, por dhe i kritikonte aq sa mund të kritikohej një institucion i miratuar nga pushteti i lartë. Gjithë jetën kishte punuar në administratë, ndaj mospranimi i një diçkaje ishte i zbutur; sipas tij, ishte e pamundur shmangia e të gjitha gabimeve, kryesor mbetej korrigjimi i tyre. Në çështjen e reformës gjyqësore, nuk miratonte kushtet, në të cilat qe vënë avokatia. Deri më sot nuk kishte patur punë me avokatët, ndaj dhe kritikat ishin mbyllur brenda suazës teorike; qëndrimi kritik iu përforcua nga përshtypja e keqe që i la dhoma e pritjes e avokatit.

- Tani vjen, - e njoftoi sekretari dhe pas dy minutash në derë u duk trupi i gjatë i një juristi të vjetër, që kishte qenë te avokati për t'u këshilluar, dhe pas tij edhe ai vetë.

Ishte një burrë i shkurtër, por truplidhur, tullac, me mjekër të kuqërremtë të errët, me vetulla kaleshe e ballë të gjerë. Veshja dhe spitullimi, që nga kravata dhe qosteku i dyfishtë e deri te këpucët lustrafin, ishin si të një dhëndri. Fytyrën e kishte të zgjuar, i shprehte dinakëri muzhiku, kurse veshjen e kishte shik, por të lloshit.

- Urdhëroni, - tha duke iu drejtuar Aleksei Aleksandroviçit. Pa e ndryshuar zymtinë e fytyrës, e la Kareninin të hynte në derën që kishte hapur.

- Uluni, ju lutem, - i tha dhe i tregoi kolltukun pranë tryezës së shkrimit; vetë u ul në kolltukun te tryeza e shkrimit, fërkoi i vetëkënaqur duart topolake me gishtërinjtë e shkurtër, të fryrë, të mbuluar me qime të bardha të dendura dhe, pasi vaisi anash kryet, ia hodhi klientit shikimin e butë të syve të qeshur.

Atë çast pa një molë, që po fluturonte sipër tryezës. Me një shpejtësi që s'pritej nga një si ai, avokati e kapi molën në fluturim dhe mori pozën e mëparshme.

- Para se të flasim, - i tha Aleksei Aleksandroviçi, që ia kishte



ndjekur me habi lëvizjet, - dua t'ju bëj të ditur që çështja përbën fshehtësi të madhe.

Mustaqet kuqërreme të errëta të avokatit lëvizën nga një nënqeshje e lehtë.

- Nuk do më thërrisnin avokat, po të mos dija të ruaja fshehtësinë që më besohet. Në ju duhet siguri...

Aleksei Aleksandroviçi ia shkoi nëpër fytyrë shikimin, e ndali në sytë e tij bojëgri, të zgjuar e të picërruar, që sikur donin të thoshin se i kuptonte të gjitha.

- Ma dini mbiemrin? - e pyeti Aleksei Aleksandroviçi.

- Jua di; di edhe me ç'detyrë të rëndësishme jeni i zënë. - Përsëri kapi një molë. - Ashtu siç e di çdo rus, - shtoi dhe iu përkul lehtë.

Aleksei Aleksandroviçi psherëtiu, mezi po vendoste t'i tregonte. Bëri si bëri dhe i foli me zërin piskamë, pa drojë e ngurim, duke theksuar veçanërisht disa fjalë. - Kam fatkeqësinë, - filloi, - të jem bashkëshort i mashtruar, dua t'i shkëpus ligjërisht të gjitha lidhjet me time shoqe, domethënë, të ndahem; kuptohet, nuk dua që im bir t'i mbetet asaj.

Sytë bojëgri të avokatit, ndonëse përpiqej të mbahej hijerëndë, lëvrinë nga gëzimi i papërmbajtur dhe Aleksei Aleksandroviçi pa që s'ishte gëzimi nga çështja me leverdi, por shprehej ngadhnjimi dhe galdimi frelëshuar, që e kishte parë edhe në sytë e së shoqes.

- Kërkoni ndihmën time për prishjen e kurorës me bashkëshorten?

- Po, këtë kërkoj. Veç, druhem mos jam duke e shpërdoruar ca vëmendjen tuaj. Erdha vetëm të këshillohem. Kërkoj ndarje me time shoqe, por për mua ka shumë rëndësi mënyra e arritjes. Në rast se nuk më plotësohen disa kërkesa, mundet edhe të heq dorë nga orvatja.

- Sigurisht, jeni i lirë të bëni ç'të dëshironi dhe si të dëshironi, - i tha avokati dhe uli sytë, ngaqë e ndjeu se me ngadhnjimin e papërmbajtur që i shprehën sytë, ndoshta e kishte lënduar sadopak klientin. Pa t'i afrohej një molë tjetër, i fluturoi mu te hunda, gudulisja tunduese qe e madhe, por e mposhti, e ndjeu për detyrë shfaqjen e një pjesëmarrjeje më të dukshme në gjendjen e Aleksei Aleksandroviçit.

- Ndonëse në vija të trasha jam në dijeni të përmbajtjes së ligjit për ndarjet, do të dëshiroja të njihesha më hollësisht me mënyrat e zbatimit praktik të tij.

- Dëshironi? - e pyeti avokati pa i ngritur sytë, por me ëndje u përfshi në rrjedhën e fjalës së klientit. - T'ju kumtoj rrugët për plotësimin e dëshirës?

Pohimit me tundjen e lehtë të kokës së Aleksei Aleksandroviçit

avokati iu përgjigj me shtjellimin e çështjes; vinte re se herë i skuqeshin e herë i zverdheshin faqet klientit nga tallazitjet e brendshme.

- Prishja e kurorës, në bazë të ligjeve tona, - tha me një ngjyresë pakënaqësie nga këto ligje ruse, - siç e dini, është e mundur në këto raste... prisni! - iu drejtua sekretarit, që futi kokën në derë, por, bëri si bëri, u ngrit, i pëshpëriti disa fjalë dhe u ul përsëri. - Pra, është e mundur, kur vërtetohen cene fizike të bashkëshortëve, kur njëri prej tyre zhduket gjatë pesë vjetëve, kur ka shkelje të kurorës (këto fjalë të fundit i shqiptoi me zë të ndryshuar). Ky është shikim teorik i çështjes, por ju më nderuat me ardhjen tuaj për të mësuar ç'duhet bërë konkretisht, ndaj ju kërkoj pak përqendrim vëmendjeje të më dëgjoni: me cene fizike nuk kemi të bëjmë, po as me largimin e bashkëshortëve mbi pesë vjet jo?...

Aleksei Aleksandroviçi pohoi lehtë me kokë.

- Mbetet e fundit: shkelja e kurorës nga njëri prej bashkëshortëve; në rast se palët e pranojnë, çështja konsiderohet e mbyllur, në rast se jo, pala fajtore duhet të kapet në flagrancë. S'kam si të mos jua them, që rasti i fundit ndeshet rrallë në praktikë. - E tha këtë, pa shkarazi Aleksei Aleksandroviçin dhe ra squk, si shitësi i revolverëve që, pasi ia ka vënë mirë në dukje klientit anët e mira të armëve, pret që ky të zgjedhë njërën. Por Aleksei Aleksandroviçi s'u ndie, ndaj avokati vazhdoi: - Më i thjeshti dhe më i arsyeshmi i rasteve është prishja e kurorës me mirëkuptimin e palëve, pasi ka ndodhur shkelja e saj. Nuk do të shprehesha kësisoj, po të mos kisha të bëja me një të ngritur; besoj se më kuptuat, - e mbylli shpjegimin avokati.

Aleksei Aleksandroviçi dukej i shastisur, s'arriti dot të kuptonte përse ky rast qenkësh më i arsyeshmi, hutimin e shprehu në vështrimin pyetës drejtuar avokatit.

Ky i erdhi sakaq në ndihmë:

- Çifti s'rron dot më bashkë. Në u marrshin vesh palët, hollësitë dhe formalitetet s'ngrenë peshë. Është mënyra më e thjeshtë dhe më e sigurt.

Aleksei Aleksandroviçi e kishte të qartë se për prishjen e kurorës kërkohej pëlqimi i autoriteteve fetare, ndaj kjo mënyrë iu duk thuajse e pamundur.

- Në një rast si ky imi nuk është e mundur. Ka vetëm një zgjidhje: të provuarit e fajit me anë të letrave, që i kam.

Kur dëgjoi për letrat, avokati mblodhi buzët dhe rrudhi supet, duke lënë të kuptohej që merrte pjesë në fatkeqësinë e klientit, por s'e ndihmonte dot.

- Kini mirësinë të mos harroni, se çështje si këto kalojnë nëpër



duart e klerikëve, të cilët priren nga hetimi i hollësive deri më të imta, - tha dhe nënqeshi lehtë klerikët për këtë shije që kishin. - Sigurisht, letrat janë provë, por e pamjaftueshme; lypsen prova të drejtpërdrejta të dëshmitarëve. Në më nderoni me besimin tuaj, do më lejoni të marr të gjitha masat e nevojshme për zgjidhjen e çështjes. Kush lakmon qëllimin, s'ka pse përbuz mjetin.

- Në është kështu... - tha Aleksei Aleksandroviçi i verdhë dyll, por avokati u ngrit, shkoi te dera për të folur me sekretarin, që kishte futur përsëri kokën.

- I thoni asaj zonje, se s'jemi në dyqanin e mallrave të lira këtu! - i tha dhe u kthye përsëri te Aleksei Aleksandroviçi.

Në ecje e sipër u orvat të kapte një molë. "Të mirë e zgjodha mbulesën e kolltukëve për këtë verë", - tha me vete dhe mblodhi vetullat.

- Ç'dëshironit të thoshit? - e pyeti.

- Vendimin do jua bëj të ditur me shkrim, - e mbylli bisedën Aleksei Aleksandroviçi dhe u ngrit. Pasi qëndroi një hop i heshtur, tha: - Nga ç'dëgjova, nxjerr përfundimin se prishja e kurorës është e mundur. Ju lutem të më parashtroni kërkesat.

- Çdo gjë arrihet, në më lejofshi të kem dorë të lirë, - i tha avokati pa iu përgjigjur pyetjes. - Kur mund të shpresoj të ma bëni të ditur vendimin? - e pyeti duke e shoqëruar te dera, ndërsa sytë i shkëlqenin si këpucët e lustruara.

- Pas një jave. Kurse ju kini mirësinë të më njoftoni në e merrni përsipër çështjen dhe me ç'kushte.

- Shumë mirë.

Avokati iu përkul plot nderim, i hapi derën, i bëri rrugë klientit dhe, kur mbeti vetëm, iu dha i tëri dehjes nga gëzimi.

S'ia ktheu fjalën zonjës që i kërkonte ulje të pagesës dhe hoqi dorë nga kapja e molave. "Në dimër do të marr masa t'i vesh kolltukët me kadife, si Sigonini", - tha me vete.

## VI

Në mbledhjen e Komisionit, më shtatëmbëdhjetë gusht, Aleksei Aleksandroviçi korri një fitore të shkëlqyer, por pasojat qenë dëmprurëse. Komisioni i ri, i ngarkuar me shqyrtimin e gjendjes së popullsisë ardhëse, u krijua me ngut dhe po me ngut u dërgua për shqyrtimin në vend të çështjeve. Falë interesimit të tij, pas tri muajsh u paraqit raporti me të

dhënat për gjendjen politike, administrative, ekonomike, etnografike, materiale dhe fetare. Për çdo pyetje qe dhënë përgjigjja e duhur që s'linte shteg për dyshime, ngaqë ato nuk ishin pjellë e mendjes njerëzore, që kërcënohet nga gabimet, por qenë frut i veprimtarisë administrative. Bazoheshin në të dhëna zyrtare, në deklarata guvernatorësh, arkipeshkësh, shefash gjithfarësh, kryepriftërinjsh, që, nga ana e tyre, bazoheshin në të dhënat e administratave të komunave, të famullitarëve. Pra, s'kishe si i vije në dyshim. Çështjet që lidheshin me shkakun e të korrave të këqija, me arsyen përse popullsia ardhëse nuk hiqte dorë nga besimi fetar që kishte, për zgjidhjen e të cilave kërkoheshin veprime të zhdërvjellta dhe cilësore administrative, në raportin e paraqitur zgjidheshin si me shkop magjik. Të gjitha të dhënat, më së miri, vërtetonin drejtësinë e mendimeve të shprehura nga Aleksei Aleksandroviçi. Mirëpo Stremovi, i lënduar keq në sedër në mbledhjen e fundit, përdori një taktikë që e befasoi dhe e shungulloi Aleksei Aleksandroviçin: bashkë me disa të tjerë kaloi në anën e këtij. Jo vetëm i mbështeti me zjarr masat e propozuara, por parashtroi edhe të tjera më të skajme. U mirëpritën dhe u zbatuan. Këtu nxori krye tinzaria e Stremovit. Doli që masat e propozuara ishin aq të pakuptimta, saqë burrat e shtetit, opinioni shoqëror, zonjat e urta dhe gazetat iu vërsulën dhe shprehën indinjatën e deri mllefin kundër tyre dhe autorit, tanimë të pranuar nga të gjithë, Aleksei Aleksandroviçit. Stremovi e mbajti veten dorëjashtë, la të kuptohej që ndoqi verbërisht planin e Kareninit dhe ja tani, si gjithë të tjerët, ishte i indinjuar dhe i shokuar nga ç'po ngjiste. Kjo e dërrmoi Aleksei Aleksandroviçin, por ky s'u dha, ndonëse kishte probleme me shëndetin dhe familjen. Komisioni u përça: një pjesë, me në krye Stremovin, pranoi gabimin që u kishte besuar verbërisht të dhënave të grumbulluara nga Aleksei Aleksandroviçi dhe thanë që ato të dhëna ishin gjepura, ekzistonin vetëm në letër, kurse pjesa tjetër, me në krye Aleksei Aleksandroviçin, që kishte paraqitur raportin, doli me pikëpamjen se s'qe pa rrezik një qëndrim aq mohues ndaj shkresave, i mori në mbrojtje të dhënat e paraqitura nga Komisioni. Në qarqet më të larta, por edhe në mbarë opinionin shoqëror ndodhi një pështjellim dhe, ndonëse të gjithë ishin shumë të interesuar të dinin të vërtetën për gjendjen e popullsisë ardhëse, gjë prej gjëje s'po kuptonin. Nga kjo, por edhe nga një lloj përçmimi që kishin, sepse e shoqja s'i kishte dalë besnike, Aleksei Aleksandroviçit po i rrëshqiste toka nën këmbë. E ndjeu dhe mori një vendim të rëndësishëm: kërkoi të njihej në vend me situatën. Ia miratuan kërkesën. Pa humbur kohë, u nis për në ato vise të largëta.



Lajmi mori dhenë, bëri bujë, aq më tepër që në çastin e nisjes, bashkë me një letër zyrtare, i ktheu shpenzimet e udhëtimit, që i ishin caktuar për dymbëdhjetë kuaj poste, që do ta çonin në vendin e duhur.

- Sa më s'bëhet fisnike është, - i tha lidhur me këtë princesha Betsi princeshës Mjagkaja. - E pse ta pranonte atë pagesë, kur dihet që tani udhëtohet me tren?

Princesha Mjagkaja s'ishte njëmendje, madje, ajo që dëgjoi nga princesha Tverskaja e irritoi.

- I thoni me lehtësi këto fjalë se keni miliona, kurse unë mezi pres që im shoq të niset në veri për inspektim. Atij i bën mirë për shëndetin, kurse unë me ato para paguaj pajtonin dhe karrocierin.

Gjatë udhëtimit të largët, Karenini qëndroi tri ditë në Moskë. Të nesërmen e mbërritjes i bëri një vizitë guvernatorit. Në vendqendrimin e pajtonëve dëgjoi ta thërrisnin me aq kumbim e gaz, saqë s'kishte si të mos e kthente kokën. Në qoshen e trotuarit, veshur me një pallto të shkurtër të modës, me kapele strehëngushtë të vënë mënjanë, duke i qeshur me përzemërsi e duke treguar dhëmbët rruazë të bardhë në mes të buzëve allë, po i bënte shenjë me dorë dhe po e thërriste Stepan Arkadiçi. Me njërën dorë qe kapur pas parvazit të dritares së pajtonit, që kishte ndalur te qoshku i rrugës, me tjetrën bënte shenjë. Në dritare dukej koka e një gruaje me kapele kadifeje dhe dy fëmijë. Edhe zonja po i buzëqeshte Kareninit dhe po ia bënte me dorë. Ishte Dolli me fëmijët.

Aleksei Aleksandroviçi nuk donte të takohej me njeri në Moskë, ca më pak me kunatin. Ngriti kapelen dhe donte të vazhdonte rrugën, por Stepan Arkadiçi i bëri shenjë karrocierit të ndalej dhe, duke ecur nëpër dëborë, shkoi tek ai.

- E si s'më lajmërove? Ke shumë që ke ardhur? Dje isha në hotelin "Dyso", shoh tabelën: "Karenini"; s'më shkoi fare në mendje që mund të ishe ti! - i tha Stepan Arkadiçi që e kishte futur kokën në dritaren e karrocës së kunatit. - Gëzohem shumë që po të shoh! E si s'më çove lajm? - përsëriti.

- S'pata kohë. Jam shumë i zënë, - iu përgjigj thatë Aleksei Aleksandroviçi.

- Eja, përshëndete time shoqe. Mezi pret të të takojë.

Aleksei Aleksandroviçi hoqi batanijen, me të cilën kishte mbështjellë këmbët e thara nga të ftohtit, zbriti nga pajtoni dhe eci nëpër dëborë për te Daria Aleksandrovna.

- Ç'është kështu, Aleksei Aleksandroviç? Përse s'po na sajdisni? - i tha kjo me të qeshur.

- Jam shumë i zënë. Gëzohem që ju shoh, - i tha me një zë që fliste të kundërtën e të shprehurës. - Si jeni me shëndet?

- Si është Ana ime e dashur?

Karenini hunguroi diçka të pakuptueshme dhe donte të largohej, por Stepan Arkadiçi e mbajti.

- Kthe nga ne nesër. Po të presim. Dolli, ftoje për drekë Aleksei Aleksandroviçin! Thërresim edhe Koznishevin me Pescovin që t'ju kënaqim në gjirin tonë, të intelektualëve moskovitë.

- Na urdhëroni. Do na gëzoni shumë, - i tha Dolli. - Do ju presim deri në orën pesë, por edhe gjashtë, po të doni. Ana si është, shpirtja ime? Sa shumë ka që...!

- Është shëndoshë e mirë, - i tha i vrenjtur e i pezmatuar Karenini. - Ju falemnderit, - shtoi dhe u kthye në pajtonin e tij.

- Do vini! Ju presim! - thirri Dolli.

Aleksei Aleksandroviçi u ul në pajton dhe u struk që as të mos shihte njeri e as të mos e shihnin.

- I çuditshëm është! - nëpërdhëmbi Stepan Arkadiçi. Pa sahatin, bëri një shenjë me dorë para fytyrës së vet, që donte të thoshte përshëndetje të përzemërt të shoqes dhe fëmijëve dhe me çapa levendi u largua.

- Stiva! Stiva! - i thirri Dolli dhe u skuq.

Ai ktheu kokën.

- Duhet t'u blej pallto Grishës dhe Tanjës. M'i jep paratë!

- U thuaj se do ua paguaj unë, - ia ktheu ai dhe u largua. E përshëndeti me kokë një të njohurin e tij në karrocë.

## VII

Të nesërmen ishte e diel. Stepan Arkadiçi shkoi në "Teatrin e Madh", ku po bëhej prova e përgjithshme e një shfaqjeje baleti, për t'i dhuruar Masha Çibisovës, balerinës perri, që ishte pranuar aty me ndërhyrjen e tij, varësen prej korali që i kishte premtuar dhe, duke përfituar nga errësira e kulisave, ia puthi fytyrëzën e bukur, që i shkëlqente nga gëzimi i dhuratës. Duhej t'i linte dhe takim pas shfaqjes. I tregoi arsyen pse nuk mund të vinte që në fillim, i dha fjalën se do ishte aty në aktin e fundit dhe do hanin darkë bashkë. Nga teatri shkoi në "Ohotni Rjad", zgjodhi peshkun dhe spërëngat për drekën dhe në orën dymbëdhjetë ishte në hotelin "Dyso", ku, për fatin e tij të mirë, kishin zënë dhomë të tre



personat që duhej të takonte: Levini, që sapo ishte kthyer nga jashtë shtetit, shefi i ri, që kishte ardhur për inspektim në Moskë dhe Karenini, të cilin donte ta merrte për drekë në shtëpi.

Stepan Arkadiçit i pëlqente të shtrohej në tryezë e të hante mirë, por ca më tepër i pëlqente të shtronte dreka e të gostiste miqtë, jo me salltanet e bujë, por me shije të hollë e bollëk, si në të ngrënë e në të pirë. Menuja e drekës që po përgatiste ishte nga më të zgjedhurat dhe më të preferuarat: peshk persian i freskët, spërënga dhe *la pièce de résistance*,[1] rostbif i thjeshtë, por i mrekullueshëm, si dhe lloje të zgjedhura verërash. Kishin ftuar Kitin dhe Levinin, për të mos rënë në sy, qe ftuar një kushërirë dhe Sherbacki i ri; por edhe *la pièce de résistance* e mysafirëve, Koznishevi dhe Karenini. Sergei Ivaniç Koznishevi ishte filozof moskovit, Aleksei Aleksandroviç Karenini ishte praktičien peterburgas, duhej ftuar edhe Pescovi, tip origjinal, që njihej për liberal e kuvendar, por ishte dhe muzikant, historian. I kishte kapur të pesëdhjetat, por dukej si djalë i ri. Do ishte salca dhe garnitura për Koznishevin dhe për Kareninin. Ai do ua fuste fitat, do i bënte të kacafyteshin.

Stepan Arkadiçi i kishte marrë paratë e këstit të dytë të shitjes së pyllit dhe ende s'i kishte shpenzuar; Dolli po tregohej e dashur dhe dashamire kohët e fundit; dreka kishte qëlluar si s'kishte më mirë, punët po i shkonin mbroth. Vetëm dy rrethana po e bënin të merakosej: Aleksei Aleksandroviçi i qe dukur i pezmatuar dhe i leqendisur, me të qe sjellë ftohtë, mezi i kishte folur; nuk u kishte bërë vizitë, madje, as ua kishte njoftuar ardhjen në Moskë. Kishte dëgjuar të flitej për lidhjen e Anës me Vronskin, Stepan Arkadiçi e kuptoi që burri me gruan diç kishin në mes tyre. Rrethana e dytë kishte të bënte me shefin e ri: e mbanin për nopran, njeri që ngrihej në mëngjes në orën gjashtë, punonte si kalë dhe kërkonte që vartësit të punonin si ai. E tregonin njeri me sjellje ariu, nuk ngjante fare me shefin e mëparshëm, pra, dhe me Stepan Arkadiçin. I kishte shkuar një herë në zyrë i veshur me uniformë, shefi qe treguar shumë i njerëzishëm, i kishte folur siç i flitet një të njohuri. Donte t'i bënte një vizitë i veshur me redingot, por druhej mos nuk e priste mirë. Kjo ishte rrethana e dytë e papëlqyer. Por instiktivisht e ndiente se çdo gjë *do rregullohej* si s'kishte më mirë. "Njerëz si njerëzit jemi te gjithë, s'ka pa mëkate, përse të prishim qejf?" - po thoshte me vete kur hyri në hotel.

- Përshëndetjet e mia, Vasil - i tha portarit shpenguar dhe serbes me kapelen mbi sy. - Paske lënë baseta, ë? Levini në dhomën shtatë është? Pa më ço tek ai. Dhe përpiqu të marrësh vesh në pranon njeri apo

1) *pjata kryesore (fr.)*

nuk pranon konti Aniçkin (ky ishte shefi i ri).

- Si urdhëroni, - iu përgjigj me buzën në gaz Vasili. - Keni disa ditë që s'jeni dukur te ne.

- Isha dje, por hyra nga dera tjetër. Kjo është dhoma shtatë?

Levinin e gjeti në këmbë në mes të dhomës bashkë me një muzhik nga Tveri, duke matur me kut një lëkurë ariu.

- E paskeni vrarë? - thirri Stepan Arkadiçi. - Ç'lëkurë e bukur qenka! Lëkurë arushe? Tungjatjeta, Arhip!

I shtrëngoi dorën muzhikut dhe u ul në karrige pa e hequr as pallton dhe as kapelen.

- Po zhvishu. Ulu mirë, - i tha Levini duke ia hequr kapelen nga koka.

- Do rri fare pak, - ia ktheu, por pallton e hoqi dhe ndenji një orë të tërë. Folën për gjuetinë dhe për sa e sa gjëra të tjera zbavitëse.

- Po jashtë shtetit si ia çove? Ku ishe? - e pyeti Stepan Arkadiçi, pasi iku muzhiku.

- Isha në Gjermani, në Prusi, në Francë, në Angli, po jo në kryeqytete, kam qenë në qytete industriale. Pashë dhe mësova shumë. Bëra mirë që vajta.

- E di që interesohesh për organizimin e punës së punëtorëve.

- Aspak. Rusia s'e ka dhe s'ka për ta patur problemin e punëtorëve, te ne është shqetësues problemi fshatar. Edhe ata e kanë, por duhet të rregullojnë atë që kanë bërë keq, kurse te ne...

Stepan Arkadiçi po e dëgjonte tejet i përqendruar.

- Po, po! - i tha. - Ka shumë të ngjarë të kesh të drejtë. Sidoqoftë, gëzohem shumë që po të shoh në qejf: edhe në gjueti shkon, edhe punon, edhe entuziazmohesh pas ndonjë ideje. Kurse Sherbacki më tregoi se të kishte parë të zymtë dhe deri të fandaksur, i kishe folur vetëm për vdekjen...

- Unë edhe tani mendoj shumë për vdekjen, - i tha Levini. - Gjepura janë të gjitha, jeta s'ka ç'na duhet. Se unë idenë time dhe punën time i dua shumë, më janë të shtrenjta, por më mundon, ja se çfarë: bota jonë s'është veçse myk në sipërfaqen e planetit të vockël, kurse ne shkojmë me mendjen se kemi ndër duar diçka të madhe, kemi ide, punë! Ato s'janë veçse kokrriza rëre.

- Po kjo që thua është po aq e vjetër sa dhe vetë bota!

- E vjetër e vjetër, por kur e ndërgjegjëson mirë, gjithçka shndërrohet në hiç. Kur mendon se me sot me nesër të pret vdekja dhe nga ti s'mbetet kurrgjë, gjithësia të duket një hiç. Idenë për problemin fshatar e quaj



shumë të rëndësishme, kurse del që është fare e vockël, edhe në u vëntë në jetë, ja, si gjuetia e arushës do harrohet. Jeta jonë kalon në zbavitje gjahu, në punë, në përpjekje për të fituar idetë tona, vetëm e vetëm për ta larguar mendjen nga vdekja.

Stepan Arkadiçi e dëgjonte me një buzagaz të kithët, ledhatues.

- Erdhe më në fund te mendimi im. A të kujtohet si m'u përveshe, si më qortove që kërkoj vetëm kënaqësi në jetë? Mos ji, o moralist, kaq shumë i rreptë!

- Sigurisht, jeta ka edhe gjëra të mira, qoftë edhe... - Levini s'e vazhdoi fjalën, mendimet iu ngatërruan. - Po nejse, di mirë vetëm një gjë: shpejt a vonë do vdesim.

- Të zgjedhim atë vonë, atëherë.

- Bukuritë e jetës veniten kur mendon për vdekjen, por mendimi sikur të qetëson.

- Përkundrazi. Kur mendon se sa e shkurtër është kjo e shkretë jetë, kërkon ta shijosh edhe më tepër. Më duhet të shkoj tani, - tha Stepan Arkadiçi dhe u ngrit për të dhjetën herë.

- Dale, rri dhe pak! - e luti Levini. - Kur do shihemi përsëri? Nesër nisem.

- Ç'hutaq që jam! Po unë prandaj erdha, që të të ftoj të vish sot për drekë nga ne. Do jetë yt vëlla, kunati im, Karenini...

- Pse këtu qenka? - e pyeti Levini. Donte ta pyeste edhe për Kitin. Kishte dëgjuar që kishte qenë në fillim të dimrit në Peterburg, tek e motra, që ishte e martuar me një diplomat; nuk e dinte në ishte kthyer në Moskë, apo vazhdonte të ishte atje, por ndërroi mendje. "Në daç të ketë ardhur, në daç të mos ketë ardhur, mua aq më bën", - tha me vete.

- Atëherë, si, do vish?

- Po, sigurisht që do vij.

- Në orën pesë. Vish redingotin.

Stepan Arkadiçi shkoi drejt e në dhomën e shefit të ri. Instikti s'e gënjeu, doli që ishte burrë i sjellshëm. Stepan Arkadiçi hëngri mëngjesin me të dhe u harrua aq shumë, sa vetëm në orën katër të pasdites shkoi në dhomën e Aleksei Aleksandroviçit.

## VIII

Pasi u kthye nga mesha e të dielës, Karenini s'doli më nga dhoma. Priste t'i vinte një përfaqësi e popullsisë ardhëse dhe do t'i shkruante

avokatit letrën e premtuar. Ideja për thirrjen e përfaqësisë kishte qenë e vetë Aleksei Aleksandroviçit, por mund t'i nxirrte telashe dhe ta ndërlikonte çështjen. U gëzua që iu dha mundësia ta takonte këtu në Moskë, para nisjes për në Peterburg. Pjesëtarët ishin aq njerëz dede, sa pandehnin që detyra e tyre e vetme ishte të parashtronin nevojat në dritë të vërtetë dhe t'i luteshin qeverisë t'ua plotësonte. As në mendje nuk u shkonte se me disa nga pohimet e veta çonin ujë në mullirin e kundërshtarëve të Kareninit, mund t'i bënin dëm të pallogaritshëm. Kuvendoi gjatë me ta, ua hartoi me dorën e tij programin e punës, i porositi t'i përmbaheshin me përpikmëri, u shkroi letra personave të caktuar në Peterburg, i porositi ta mbanin me pekule përfaqësinë. Njeriu që mund ta ndihmonte më shumë ishte kontesha Lidia Ivanovna: ishte specialiste për çështjen e popullsisë ardhëse, askush tjetër më mirë se ajo s'do ta mbrujtte dot dhe s'do ta mëkonte dot sa dhe si duhet përfaqësinë. Pastaj shkroi letrën për avokatin. I la dorë të lirë. I futi në zarf edhe tri pusullat e Vronskit dërguar Anës, që i kishte gjetur në çantën e saj.

Nga dita që Karenini doli nga shtëpia për të mos u kthyer më; nga dita që kishte qenë në konsultim te avokati dhe qoftë edhe me një si ai e kishte ndarë hallin e madh; nga koha që e preu mendjen ta kthente këtë çështje jete në çështje letrash, arriti të ambjentohej me gjendjen dhe krejt qartë e shihte para syve mundësinë e arritjes së synimit që kishte. E mbylli shpejt e shpejt zarfin për avokatin, kur dëgjoi në korridor zërin e Stepan Arkadiçit. Ky po ngulte këmbë, që shërbëtori t'i njoftonte të zotit kush ishte.

"S'më bëhet vonë, - tha me vete Karenini. - Aq më mirë: do ia bëj të ditura marrëdhëniet me të motrën dhe do ia shpjegoj përse s'mund t'u vete për drekë?"

- Lëre të hyjë! - i tha shërbëtorit, pasi i kishte futur letrat në sirtar.

- E pse më gënjeve, që s'është? Ja tek është! - iu vërsul Stepan Arkadiçi shërbëtorit. Në ecje e sipër zhveshi pallton dhe hyri në dhomë.
- Sa mirë që të gjeta! Shpresoj se... - i tha tërë gazmend Oblonski.

- Nuk mundem, - ia preu fjalën me ftohtësi të akullt Karenini. E kishte bërë top mendjen të mbante qëndrim ndaj vëllait të gruas, kundër së cilës po ngrinte padi, por s'e kishte llogaritur detin e dashamirësisë që e vërshoi, duke dalë nga shpirti i Stepan Arkadiçit. Ky hapi fort sytë rrezellitës e të çiltër dhe e pyeti:

- E pse s'mundesh? Ç'kërkon të thuash? S'e kthen dot mbrapsht fjalën e dhënë. Të gjithë po të presin. - Këto fjalë ia tha frëngjisht.

- Dua të them që nuk mund të vij te ju, sepse lidhjet e gjirisë, që na



bashkonin, duhet të priten.

- Si? Si ta kuptoj këtë? Pse? - belbëzoi hidhur me buzën në gaz Stepan Arkadiçi.

- Sepse kam ngritur padi kundër time shoqeje dhe motrës suaj. Jam i detyruar...

Aleksei Aleksandroviçi s'arriti ta mbaronte frazën, kur Stepan Arkadiçi bëri diçka që ky s'e priste: psherëtiu thellë dhe u plandos fuqiprerë në kolltuk.

- Jo! Ç'thoni kështu, Aleksei Aleksandroviç ! - thirri Oblonski. Dhimbja e thellë dhe vuajtja e madhe ia mbuluan fytyrën e zbehur.

- Kështu është.

- Të më falni, po nuk mund ta besoj...

Aleksei Aleksandroviçi u ul. Përshtypja që bënë fjalët e saposhqiptuara i dha të kuptonte që ishte i domosdoshëm shpjegimi, veç, pavarësisht nga kjo, marrëdhëniet e tij me kunatin do të mbeteshin të parat.

- Jam vënë para domosdoshmërisë së prishjes së kurorës, - i tha.

- Një gjë dua t'ju them, Aleksei Aleksandroviç: ju njoh për njeri të drejtë, të mrekullueshëm, e njoh edhe Anën; të më falni, por s'kam si e ndryshoj mendimin që kam për të, është grua e rrallë, e shkëlqyer, ndaj s'kam si e besoj këtë që më thatë. Është ndonjë keqkuptim, - i tha.

- Eh, sikur të ishte vetëm keqkuptim...

- Më falni... e kuptoj... Vetëm një gjë dua të them: nuk duhet ngutur. Jo, nuk duhet ngutur...

- Unë nuk po ngutem, - i foli ftohtë Aleksei Aleksandroviçi. - Për një çështje si kjo s'ke si këshillohesh me askënd. Vendimi që kam marrë është i formës së prerë.

- E tmerrshme! - klithi me angështi Stepan Arkadiçi dhe psherëtiu thellë. - Për një gjë do t'ju lutem, do t'ju lutem shumë: s'e keni bërë ende padinë, me ç'kuptova, takohuni më parë me time shoqe, flisni me të. Ajo e do me gjithë shpirt Anën, si ta ketë motër, ju do edhe ju; ime të. Ajo e do me gjithë shpirt Anën, si ta ketë motër, ju do edhe ju; ime shoqe është grua e rrallë! Ju lutem shumë, flisni me të. Bëjeni këtë për mua! Ju përgjërohem!

Aleksei Aleksandroviçi ra në mendime; Stepan Arkadiçi e pa me keqardhje e dhembshuri, e la heshtjen të zgjatej.

- Do ta takoni?

- As vetë s'e di. Prandaj nuk ktheva nga ju. Për mendimin tim, marrëdhëniet tona duhet të ndryshojnë.

- E pse? S'jam njëmendje me ju. Më lejoni t'ju vë në dukje se,

përveç lidhjeve të gjirisë, ju ushqeni për mua po ato ndjenja miqësie që ushqej unë për ju... Dhe respektin më të madh..., - i tha Stepan Arkadiçi dhe i shtrëngoi dorën. - Edhe në dalçin të vërteta pandehmat tuaja, nuk marr dhe kurrë s'do marr përsipër të gjykoj njërën apo tjetrën palë. Nuk gjej asnjë arsye përse duhet të ndryshojnë marrëdhëniet tona. Bëjeni këtë, takojeni time shoqe.

- Pikëpamjet tona për këtë çështje ndryshojnë, - tha Aleksei Aleksandroviçi me zë të mekur. - Të mos flasim më mirë për këtë.

- Po pse të mos vini? Ejani sot të paktën. Ju lutem! Bisedoni me time shoqe. Është grua e mahnitshme! Emri i Zotit, ejani. Po ju lutem në gjunjë!

- Në e dëshirofshi aq shumë, po vij, - i tha me psherëtimë Aleksei Aleksandroviçi.

Për ta ndryshuar rrjedhën e bisedës, e pyeti Obllonskin për shefin e ri, që ende njomëzak qe emëruar në një post aq të rëndësishëm. Kurrë s'e kishte dashur kontin Aniçkin, kurrë s'u qenë puqur mendimet, tani s'e përmbante dot urrejtjen dhe mllefin kundër tij; ishte ndjenja e zyrtarit dështak për zyrtarin e suksesshëm.

- E takove? - e pyeti Karenini.

- Dje mori pjesë në mbledhjen e mëngjesit. Ishte në dijeni të punëve. thonë se është punëtor i madh.

- Po, por ç'qëllime e synime ndjek? – nëpërdhëmbi Aleksei Aleksandroviçi. - Të bëjë punë apo të ribëjë punën e bërë. Plaga e shtetit tonë është administrata e shkresurinave, ai është përfaqësues i denjë i saj.

- T'ju them të drejtën, s'di ç'kritikë mund t'i bëj. Nuk ia njoh qëllimet dhe synimet; një gjë mund ta them me plot gojën: duket burrë për të qenë. Hëngrëm mëngjesin bashkë, e mësova si bëhet pija me verë dhe me lëng portokalli, një pije freskuese. U habita që s'e dinte. I pëlqeu shumë. Si burrë s'i gjendet shoku.

Stepan Arkadiçi pa orën.

- O perëndi! Ora qenka pesë. Më duhet të shkoj. Duhet të kthej nga Dollgovushini. Kështu e lamë, do vini për drekë. Po s'erdhët, edhe mua edhe gruas sime do të na vijë shumë keq.

Aleksei Aleksandroviçi e përcolli kunatin ndryshe nga ç'e kishte pritur.

- Ju dhashë fjalën, do vij, - i tha trishtueshëm.

- E çmoj shumë këtë që po bëni, besoj që s'do pendoheni, - i tha Stepan Arkadiçi me buzën në gaz.



Veshi pallton në ecje e sipër, vuri dorën në kokën e shërbëtorit, qeshi dhe doli.

- Në orën pesë dhe, ju lutem, i veshur me redingot ! - thirri pasi u kthye te dera.

## IX

Ora kishte kaluar nga pesë, disa të ftuar kishin ardhur, kur i zoti i shtëpisë ia behu bashkë me Sergei Ivaniç Koznishevin dhe Peşcovin, që i kishte takuar te shkallët. Ishin që të dy njerëz të nderuar, si nga karakteri, ashtu dhe nga mendja, "përfaqësues të denjë të inteligjencies moskovite", siç i kishte përcaktuar Obllonski. E respektonin shoqishoqin, por për çdo gjë s'puqeshin në mendime: jo ngaqë i përkisnin drejtimeve të përkundërta, por pikërisht ngaqë bënin pjesë në të njëjtin kamp. Vinte ngaqë brenda kampit secili kishte pikëpamje me ngjyrime vetjake. Meqë asgjë nuk krijon një mospërputhje aq të madhe mendimesh sa ndryshimi i qëndrimeve në hollësitë e abstragimeve, këto jo vetëm s'u puqeshin, por prej disa kohësh, e kishin bërë zakon ta vinin në lojë shoqishoqin për lajthitjet e pafalshme që gjenin te njëri-tjetri.

Hynë duke biseduar për kohën, kur nga pas iu afrua Stepan Arkadiçi. Në sallonin e pritjes tanimë ishin ulur princi Aleksandër Dimitriçi, vjerri i Obllonskit, Sherbacki i ri, Turovcini, Kiti dhe Karenini.

Stepan Arkadiçi e nuhati që pa të s'u ishte ngjizur muhabeti. Daria Aleksandrovna, veshur me fustanin e saj më të bukur, bojë hiri, prej mëndafshi, e merakosur edhe për fëmijët, që do ta hanin pa të drekën, por edhe për të shoqin që s'po vinte, nuk qe në gjendje ta mbante gjallë kuvendimin që regëtinte. Po rrinin si priftëreshat mysafire (shprehje e princit plak), me ç'dukej, po vrisnin mendjen përse ishin mbledhur, nxirrnin ndonjë fjalë nga goja, për të mos ngjasuar me mumjet. Babaxhani Turovcin s'ndihej në mjedisin e vet, buzëqeshja e buzëve mishtake, me të cilën e priti Stepan Arkadiçin, sikur donte t'i thoshte: "Si, bre burrë, më ule këtu mes ca mendtarësh! Do më pëlqente më shumë të ktheja një gotë në *Château des fleurs*. Kjo po". Princi plak rrinte gojëkyçur, shihte me bisht të syrit Kareninin; Stepan Arkadiçi e kuptoi që në kokë i lodronte ndonjë fjalë hidhnake për të thumbuar këtë burrë shteti, që ia paraqisnin të tjerëve si relike të rrallë. Kiti s'ia hiqte sytë derës dhe bënte çmos që të mos skuqej, kur të gjendej ballë për ballë me Konstantin Levinin. Sherbacki i ri, që nuk ia kishin paraqitur Kareninit, bënte çmos

që ta largonte drojën. Kareninì, sipas zakonit peterburgas, qe veshur për këtë drekë me frak dhe me kravatë të bardhë; Stepan Arkadiçi e kuptoi menjëherë nga shprehja e fytyrës se kishte ardhur vetëm për të mos e shkelur fjalën e dhënë; prania e tij në këtë shoqëri shpjegohej me ndjenjën e lartë të detyrës që e karakterizonte. Ai dhe ishte fajtori kryesor i kësaj ftohtësie, ai i kishte ngrirë gjithë të tjerët me akullsinë e vet.

Me të hyrë në sallon, Stepan Arkadiçi kërkoi falje, shpjegoi që e kishte vonuar një princ, i cili gjithmonë po këtë rreng i punonte; në çast i njohu të pranishmit me njëri-tjetrin, e uli Sergei Koznishevin pranë Kareninit, nisi bisedimin për rusifikimin e Polonisë, pas së cilës u kapën edhe të tjerët me në krye Percovin. I ra lehtë shpatullave Turovcinit, i mërmëriti në vesh diçka për të qeshur dhe e uli pranë të shoqes dhe princit plak. Pastaj i pëshpëriti Kitit, i tha që i kishte rënë një nur bukurie jo i zakontë sot dhe e njohu Sherbackin e ri me Kareninin. S'pati nevojë për më shumë se një minutë dhe e mbrujti për bukuri këtë brumë të pangjizur; salloni sikur u çel dhe rrezëlliti, zërat kumbuan hareshëm. Nuk kishte ardhur vetëm Konstantin Levini. Dhe për të mirë, sepse shkoi në dhomën e bukës për të parë ç'bëhej dhe vuri re që verën *porto* dhe *heres,* në vend që t'i merrnin te Leveja, i kishin marrë te Depreja; urdhëroi në vend të çohej karrocieri te Leveja. Po kthehej në sallon, kur në derë u duk Konstantin Levini.

- Mos jam vonë? - e pyeti.

- Po pse, a mundesh të mos vonohesh ti? - ia priti Stepan Arkadiçi dhe e mori për krahu.

- Paske shumë të ftuar? Kush e kush është? - e pyeti Levini dhe u skuq vetiu. Me dorashkën shkundi dëborën nga kapelja.

- Tanët janë. Është Kiti. Shkojmë që të njoh me Kareninin.

Stepan Arkadiçi vërtet ishte liberal, por njohjen e kujtdo qoftë me Kareninin e çmonte si nder të madh që i bëhej tjetrit, ia paraqiste me ëndje miqtë e vet më të mirë. Këtë po bënte dhe me Levinin, por ky, i turbulluar siç ishte, nuk kishte si ta shijonte këtë kënaqësi. Nuk e kishte takuar Kitin që nga ajo mbrëmje, kur qe njohur me Vronskin, po të mos zëmë ngoje vegimin e fytyrës së saj në dritaren e karrocës që po e çonte tek e motra. Kishte patur një parandjenjë se do ta takonte këtë mbrëmje te Obllonski, por për të mos e lënë veten rob të kësaj parandjenje, që të ishte i çlirtë, u shtir si i befasuar nga lajmi, por sakaq e pushtoi një ngazëllim i brendshëm, i përzier edhe me makthin e frikës; iu bë sikur po i zihej fryma, s'po i gjente dot fjalët që duhej të thoshte. "Si të jetë, vallë? Si ajo e atëhershmja apo si ajo e karrocës? Po në qoftë e vërtetë



ajo që më tha Daria Aleksandrovna? E pse të mos jetë e vërtetë?" - tha me vete.

- Të lutem, më njih me Kareninin, - i tha duke i shqiptuar fjalët me mundim dhe hyri në sallon me hapin e sigurt, që i imponoi vetes. E pa Kitin. Nuk ishte si atë mbrëmje, por as si në karrocë. Ishte krejt ndryshe: e trembur, e druajtur, e përulur dhe ndaj edhe më e bukur. E pa në çastin që hyri, e dinte që do ta shihte, u gëzua, por dhe u turbullua aq shumë nga ngazëllimi që e pushtoi, sa, kur po i afrohej zonjës së shtëpisë për ta përshëndetur dhe i hodhi edhe asaj një vështrim të shpejtë, gati sa s'ia shkrepi të qarit. Dolli, që po ua hetonte shikimet, e vuri re. Kiti u skuq, u zbeh, përsëri u skuq dhe shtangu buzëdridhur në pritje të tij. Levini iu afrua, iu përkul, heshturazi i zgjati dorën. Pa këtë dridhje të lehtë të buzëve, pa vlagën e lehtë në sy, që ia forcoi rrezëllitjen, Kiti do të dukej krejt e qetë kur belbëzoi:

- Sa kohë ka që nuk jemi parë! - Ia shtrëngoi e sigurt dorën me dorën e saj të ftohtë.

- Kurse unë ju kam parë, - i tha Levini me një buzagaz lumturie në fytyrë. - Ju pashë, kur po shkonit nga stacioni i trenit për në Jergushovë.

- Kur? - e pyeti Kiti e habitur.

- Po shkonit me karrocë në Jergushovë, - përsëriti Levini, që po e ndiente si i gulçonte kraharori nga lumturia, si po i regëtinte zemra nga malli. "Si paskam mundur ta lidh mendimin për fajësinë me një qenie kaq të pafajshme e mallëngjyese si kjo që kam përpara! Del që qenka e vërtetë ajo që më tha Daria Aleksandrovna," - tha me vete.

Stepan Arkadiçi e zuri nga krahu dhe e çoi te Karenini.

- Më lejoni t'ju njoh. - Shqiptoi emrat e të dyve.

- Gëzohem shumë që po ju takoj përsëri, - tha më zë të shuar Aleksei Aleksandroviçi dhe i zgjati dorën.

- Njiheni? - i pyeti i habitur Stepan Arkadiçi.

- Kemi udhëtuar tri orë në një vagon, - shpjegoi Levini me buzën në gaz, - por u ndamë pa u njohur, si pas një balloje me maska, me kureshtje të ngacmuar, unë të paktën.

- Ja ç'na qenka! - thirri Obllonski. - Urdhëroni, zotërinj! - iu drejtua mysafirëve, duke treguar me dorë dhomën e ngrënies.

Burrat u çuan, iu afruan tryezës me mezetë dhe me gjashtë lloje vodke, me gjashtë lloje djathi, të ngulur në kleçka druri apo të shtruar në pjatë, me havjar, me harengë të kripur, me konserva të ndryshme dhe me copa paninesh. Rrinin në këmbë, dihasnin erën e mirë të vodkës dhe të mezeve dhe biseda për çështjen e rusifikimit të Polonisë erdhi e u

shua në pritje të gostitjes. Sergei Ivaniçi, që ishte i vetmi për t'i vënë kapak bisedës në kësi rastesh dhe për të bërë të ndryshonte humori i bashkëbiseduesve, s'vonoi të vinte në përdorim një nga ato marifetet e veta.

Aleksei Aleksandroviçi sapo kishte pohuar që rusifikimi i Polonisë mund të arrihej vetëm mbi bazën e parimeve të larta, që duhej të zbatonte shteti rus.

Pescovi ngulte këmbë duke thënë që një popull e asimilon një tjetër vetëm kur është më i madh se ai.

Koznishevi i quajti të drejta të dy mendimet e shprehura, por ruajti disa rezerva për secilin. Kur u ngritën për të shkuar në dhomën e ngrënies, për ta mbyllur me lezet debatin, tha si me shaka:

- Prandaj, për rusifikimin e popullsive ardhëse ka vetëm një mjet: të bëjmë sa më shumë fëmijë. Më pisk e kemi punën unë dhe im vëlla, kurse ju, zotërinjtë e martuar, e sidomos ju, Stepan Arkadiç, po veproni si patriotë të vërtetë. Sa fëmijë keni? - e pyeti të zotin e shtëpisë me një buzagaz dashamiri deri në përulësi dhe zgjati drejt tij gotën e mbushur me vodkë. Të gjithë qeshën, më shumë nga të tjerët u gajas Stepan Arkadiçi.

- Vërtet, ashtu është! Mjeti më i mirë ky është! - tha dhe e mbushi gotën e vet për ta çokur me atë të mysafirit. Ajo bisedë u mbyll si s'kishte më mirë. - Djathi është i mirë. Provojeni, - u tha i zoti i shtëpisë. - E vazhdoke gjimnastikën? - e pyeti Levinin dhe ia provoi muskulin e krahut. Levini qeshi, e shtrëngoi krahun dhe te gishtat e Stepan Arkadiçit, nën cohën e hollë të redingotit, u formua një bullungë gur e fortë, e rrumbullt.

- Çfarë krahu! Si i Samsonit!

- Për të gjuajtur ariun lypset fuqi e madhe, - tha Aleksei Aleksandroviçi, duke lyer me gjalpë një fetë të hollë panineje.

Levini vuri buzën në gaz.

- Aspak. Përkundrazi, ariun e vret dhe fëmija, - tha dhe bëri mënjanë, duke iu përkulur zonjave, që po i afroheshin tryezës me mezetë.

- Dëgjova që paskeni vrarë një ari? - tha Kiti që po mundohej ta kapte me pirun kërpudhën që i rrëshqiste. Përmes dantellës së mëngës që dridhej, i dukej dora borë e bardhë. - Pse, ka arinj në anët tuaja? - e pyeti duke kthyer nga ai kokën e bukur me buzagazin e hijshëm në fytyrën e ngazëllyer.

Asgjë të veçantë nuk kishte në atë që tha, por sa shumë kuptimplotë ishin si kumbimi i zërit, si shikimi i syve të vlagët, si lëvizja e buzëve allë dhe e duarve të bardha të vogla; në ato që tha e që bëri fshihej edhe



lutja që ta falte, edhe besimi tek ai, edhe përkëdhelja këndellëse, e druajtur, edhe premtimi, edhe shpresa e dashuria për të, të cilën ai s'kishte si të mos e besonte. Po i dukej sikur do ta mbyste tërë kjo lumturi.

- Jo, shkuam për gjah në guvernën e Tverskut. Kur po kthehesha, takova kunatin tuaj... jo, kunatin e kunatit tuaj, - sqaroi me buzën në gaz. - Ndodhi diçka për të qeshur.

Levini tregoi hareshëm si kishte hyrë me rrëmbim në kompartamentin e Aleksei Aleksandroviçit, pas një nate që s'kishte vënë gjumë në sy, i veshur me një xhup të shkurtër gjahtari.

- Kontrollori i biletave, kur më pa të veshur asisoj, deshi të më nxirrte, më vuri përpara me ca fjalë të pahijshme. Edhe ju e mbështetët në fillim, - tha Levini, duke parë nga Karenini. - Por pastaj më mbajtët anën dhe për këtë ju jam falënderues.

- Duhet thënë se janë krejt të papërcaktuara të drejtat e udhëtarëve për të zgjedhur vendet që u takojnë, - tha Aleksei Aleksandroviçi, duke fshirë me pecetë majat e gishtave.

- E pashë që u vështirësuat, s'po dinit si të silleshit me mua, - tha duke qeshur pa të keq Levini. - Fillova menjëherë një bisedë njeriu të shkolluar, për të davaritur përshtypjen e keqe që ju la xhupi që kisha veshur.

Sergei Ivaniçi, ndërkohë, bisedonte me zë të ulët me zonjën e shtëpisë, vetëm më të rrallë e shihte me bisht të syrit. "Po ky ç'paska kështu? Iu dukërka vetja ngadhnjyes!" - tha me vete. Levini sa s'fluturonte nga lumturia që Kiti qe bërë sy e veshë dhe e dëgjonte me ëndje. Vetëm tek ajo e kishte mendjen. I dukej sikur jo vetëm në këtë dhomë, por në botën mbarë nuk ekzistonte njeri tjetër përveç atij dhe asaj; vetja i dukej njeri me peshë, të ngritur në një lartësi të tillë, që po i merreshin mendtë, kurse atje poshtë, larg, ishin këta njerëz të mirë: Kareninët, Obllonskët, gjithë njerëzimi.

Krejt pa u vënë re, si të mos kishte ku t'i ulte tjetër, Stepan Arkadiçi i uli Levinin dhe Kitin pranë e pranë.

- E po, ulu këtu, - i tha si pa të keq Levinit.

Dreka ishte po aq e mirë sa dhe farfuria e takëmet e argjendta, që i zoti i shtëpisë, si merakli që ishte, i kishte blerë më të shtrenjtat. Supa *Mari-Luizë* ishte e një shijeje të rrallë, byreçkat shkrinin vetë në gojë. Dy shërbëtorët dhe Matvei, me kravata të bardha, shërbenin pa u ndier, por shkëlqyeshëm. Të ftuarit mbetën të kënaqur nga gatimet e holla e të bollshme, por dhe nga përzemërsia dhe mikpritja. Kuvendimi herë i përgjithshëm, herë kokë më kokë, s'pushoi për asnjë çast; nga fundi i

gostisë u gjallërua aq shumë, saqë edhe kur u ngritën, vazhdonin të flisnin. Deri dhe Aleksei Aleksandroviçi u shkrif.

X

Pescovi nuk ishte nga ata që kënaqej me shpjegime gjysmake për mendimet e shprehura. I mbeti gozhdë mendimi i shprehur për madhësinë dhe dendësinë e popullsisë dhe shakaja e Sergei Ivaniçit. E ndiente se duhej shtjelluar më tej.

- Kur fola për rolin e madhësisë dhe të dendësisë së popullsisë në çështjen e asimilimit, nuk desha aspak të lë mënjanë parimet, - tha duke iu drejtuar Aleksei Aleksandroviçit, kur shtruan supën.

- Për mendimin tim, - foli me zë të shtruar Karenini, - mbi një popull tjetër mund të ndikohet vetëm mbi bazën e një zhvillimi më të lartë, i cili...

- Këtu qëndron çështja, në përcaktimin me saktësi të asaj që ju e quani "zhvillim më të lartë", - tha plot pasion Pescovi, që dukej sikur e shkëpuste nga shpirti çdo fjalë që i dilte nga goja. - Se pyes: anglezët, francezët apo gjermanët qëndrojnë në lartësinë e kërkuar? Kush nga këta do ta asimilojë tjetrin? Po shohim që Rini po francizohet, ndërkohë që gjermanët, në çdo drejtim, nuk bien poshtë francezëve, - tha me zë të ngritur. - Del të ketë edhe një ligjësi tjetër!

- Mua më duket se epërsia qendron në anën e arsimit të vërtetë, - sqaroi Aleksei Aleksandroviçi, duke ngritur paksa vetullat.

- Po ku duhen kërkuar shenjat e këtij arsimi të vërtetë? - pyeti Pescovi.

- Them se shenjat janë të njohura, - tha Karenini.

- Po a njihen ashtu si duhet? - ndërhyri në bisedim Sergei Ivaniçi, duke shtrembëruar paksa buzët. - Nga të gjithë pranohet si i mirëfilltë arsimimi klasik, po debati zien, s'e thua dot që kundërshtarët nuk kanë të drejtë.

- Jeni për arsimin klasik, Sergei Ivaniç? Mos doni pak verë të kuqe? - e pyeti Stepan Arkadiçi.

- S'po shprehem për të mbajtur anën e njërit apo tjetrit arsim, - tha Sergei Ivaniçi me një buzagaz të padjallëzuari, deri fëmijëror, duke zgjatur gotën. - Desha të them vetëm që të dyja palët kanë argumente të forta. Kam marrë arsim klasik, por në debatin e ndezur s'di ç'anë të mbaj. S'gjej argumente për të pohuar epërsinë e njërit mbi tjetrin.



- Shkencat e natyrës kanë forcë, edhe zhvillimi mendor, edhe edukimi, - tha Pescovi. - Sikur të merrnim vetëm astronominë, apo botanikën e zoologjinë, me sistemin e tyre të ligjeve të përgjithshme...

- S'kam si të jem njëmendje me këtë, - ndërhyri Aleksei Aleksandroviçi. - Për mendimin tim, qoftë edhe vetëm studimi i sistemeve gjuhësore ndikon fuqishëm në zhvillimin mendor dhe shpirtëror. Pale që ndikimi i autorëve klasikë është sa më s'bëhet frytdhënës në edukimin moral, ndërkohë që me mësimdhënien e shkencat e natyrës lidhen gjithfarë studimesh të rreme, që përbëjnë plagën e kohës sonë.

Sergei Ivaniçi deshi diç të thoshte, por Pescovi ia mbuloi zërin me basin e tij të fortë; u orvat të vërtetonte me afsh se sa i padrejtë i dukej një mendim i tillë. Sergei Ivaniçi ia ruajti vetes të drejtën e fjalës dhe, me sa dukej, kishte gati argumente dërrmuese.

- Por, - nisi ky me një buzagaz të kithët, duke parë nga Karenini, - s'ke si të mos e pranosh që s'është e lehtë të vësh në kandar të mirat dhe të këqijat e secilit arsim. Megjithëkëtë, çështja në fjalë nuk do të kishte marrë zgjidhjen që mori, sikur të mos qenë në anën e arsimit klasik epërsitë dhe pikërisht falë atyre të mirave që ju sapo i zutë në gojë: edukimi moral - *disons le mot*[1] - ndikimi antinihilist. - Këto fjalë i tha duke iu drejtuar Kareninit

- Pa dyshim.

- Po të mos ishte ky ndikim antinihilist, ne sigurisht, do ta kishim peshuar më gjatë dhe më mirë çështjen, do u jepej më shumë liri zhvillimi të dy drejtimeve. Por ne e dimë që në tabletat me arsim klasik përmbahet antinihilizëm, atëherë me vendosmëri ua japim pacientëve tanë... Po sikur në këto tableta të mos përmbahet fuqia shëruese? Atëherë, si ? - pyeti duke u skërmitur lehtë.

Me këtë krahasim të Sergei Ivaniçit qeshën, më shumë nga të tjerët Turovcini, që mezi priste diçka për të qeshur.

Stepan Arkadiçi s'i kishte bërë gabim llogaritë që kishte ftuar për drekë edhe Pescovin; dinte ta mbante të ndezur kuvendimin e mençur. Me t'u sheshuar të qeshurat, Pescovi kishte gati diçka tjetër.

- S'ke si e beson që ky të ketë qenë pikësynimi i qeverisë, - tha. - Duhet të jenë të tjera arsyet e përkrahjes nga qeveria. Se ja, çështja e shkollimit të gruas mund të quhej diçka e dëmshme, kurse qeveria hap kurse dhe universitete.

Debati u ndez për çështjen e shkollimit të gruas.

Aleksei Aleksandroviçi tha se çështjen e shkollimit të gruas e

1) *ta themi troç (fr.)*

ngatërrojnë me çështjen e lirisë së gruas dhe ndaj e shpallin dëmprurëse.

- Për mendimin tim, këto dy çështje janë të lidhura fort me njëra-tjetrën, - tha Pescovi. - Gruaja s'ka të drejta, ngaqë i mungon shkolla, mungesa e shkollës vjen nga mungesa e të drejtave. Skllavërimi i gruas është aq i madh dhe aq i vjetër, saqë s'arrijmë dot ta kuptojmë sa i thellë është honi që e ndan gruan nga burri.

- Zutë në gojë fjalët "të drejta", - u hodh e tha Sergei Ivaniçi, që mezi priti të mbaronte Pescovi. - E drejta për të qenë gjyqtare, këshilltare bashkiake, kryetare komune, nëpunëse, deputete...

- Sigurisht.

- Po në rast se gratë, në formë përjashtimi, mund dhe të jenë në këto detyra, them se fjalën "të drejta" s'e përdorët me vend. Më e saktë do të ishte të thoshit "detyra". Se në rastin e shërbimeve shtetërore është kryerja e kësaj apo asaj detyre. Duhej thënë: që kërkojnë të jenë të ngarkuara me detyra shtetërore. Është kërkesë e drejtë. S'ke si të mos e përshëndesësh këtë gatishmëri të tyre për të shërbyer përbri burrave.

- Fjalë me vend, - miratoi Aleksei Aleksandroviçi. - Ka vetëm një problem: a janë të zonjat të kryejnë detyra të tilla?

- Do jenë, në qoftë se do shkollohen, - ndërhyri Stepan Arkadiçi.

- Po fjala e urtë: flokëgjata e mendjeshkurtra? – tha princi plak që po e dëgjonte pa u ndier kuvendimin, kurse në sytë e picërruar i lodronte ironia.

- Edhe për zezakët kështu mendonin, para se të shpallej liria, - tha Pescovi i ngrysur.

- E çuditshme më duket që gratë kërkojnë të kenë detyra, në një kohë që burrat ku t'u hëjnë bisht, - tha Sergei Ivaniçi.

- Detyrat janë të lidhura me të drejtat. Gratë kërkojnë pushtet, para, nderim, - tha Pescovi.

- Është njëlloj sikur unë të kërkoja të drejtën të isha tajë dhe të fyhesha që gratë paguhen, kurse mua s'duan të më paguajnë, - tha princi plak.

Turovcini ia plasi gazit; Sergei Ivaniçit i erdhi keq që nuk i tha ai këto fjalë. Edhe Aleksei Aleksandroviçi qeshi nën hundë.

- Po, po burri s'i jep dot gji foshnjës, - tha Pescovi. - Kurse gruaja...

- Po për të rritur e rrit, siç bëri ai anglezi në një anije, - tha princi plak, që e kishte zgjidhur gjuhën në prani të vajzave.

- Sa janë angleze që kanë rritur foshnja, aq do të jenë dhe gra zyrtare, - tha Sergei Ivaniçi.



- Po një vajzë që rron pa familje, si t'ia bëjë? - pyeti Stepan Arkadiçi, duke patur parasysh Çibisovën, te e cila e mbante mendjen tërë kohën. Prandaj dhe e miratonte atë që kishte thënë Pescovi.

- Po të shihet mirë historia e një të tillë vashe, do të dalë që ajo e braktis shtëpinë ku mund të gjente punë të përshtatshme për grua, - tha papritur me zë të nervozuareje Daria Aleksandrovna që, me sa dukej, i ra më të, se për ç'vajzë fliste Stepan Arkadiçi.

- Po flasim në parim, - kumboi sakaq basi i Pescovit. - Gruaja kërkon të drejtën për të qenë e pavarur dhe e shkolluar. Ajo është e ndrydhur, është e shtypur, rron me vetëdijen se kjo është e pamundur.

- Po edhe mua i ndrydhur e i shtypur më duket vetja, që s'më pranojnë të jem tajë në befotrof, - tha princi i vjetër dhe nga këto fjalë Turovcini qeshi aq papërmbajtshëm, sa iu zhyt spërënga në salcë.

## XI

Në bisedim u përfshinë të gjithë, përveç Levinit dhe Kitit. Levini donte të shprehte ndonjë mendim për ndikimin e një populli mbi një tjetër, por mendime si ky, që më parë i ishin dukur aq të rëndësishme, tani po i dukeshin thjesht vegime, i ngatërroheshin e treteshin si në ëndërr dhe s'po paraqitnin më kurrfarë interesi. Madje, po i dukej e çuditshme që vinin ato pasione në çështje krejt pa vlerë. Edhe Kitin duhej ta interesonte problemi për të drejtat e gruas. E kishte vrarë dhe jo pak mendjen, e kishte kujtuar jo një herë shoqen e saj, Varenjkën, që ndodhej në atë gjendje të rëndë vartësie, por kishte menduar dhe jo pak edhe për fatin që e priste, në rast se do të mbetej e pamartuar, sa herë kishin këmbyer mendime rreth kësaj me motrën. Tani s'po e interesonte fare debati i ndezur. Ndërmjet saj dhe Levinit po zhvillohej një bashkëbisedim i një lloji tjetër: i ngjante një mirëkuptimi të fshehtë, që gjithë më tepër po i afronte, po i lidhte; të ndodhur para një të panjohure aq këndellëse, ishin të gëzuar, por disi edhe të frikësuar. Kiti e pyeti si qe e mundur që e kishte parë në karrocë, kur po udhëtonte për në Jergushovo; Levini i tregoi si po kthehej nga kositja nëpër rrugën e madhe dhe e kishte parë në dritare.

- Sapo kishte aguar. Ju, me siguri, atë çast qetë zgjuar nga gjumi. Mamaja po flinte në qoshen e karrocës. Mëngjesi qe magjepsës. Pashë karrocën dhe pyeta veten: "Kush të jetë, vallë, në këtë karrocë me katër kuaj?". Karroca dhe katërshja e kuajve me zile ishin për merak;

ngrita sytë, pashë në dritare: ishit ju. Në duar mbanit kordelet e skufjes; dukeshit e kredhur në mendime, - i tha me buzën në gaz. - Sa do të dëshiroja të dija për çfarë mendonit? Për ndonjë gjë me rëndësi?

"Mos qeshë me flokë të prishura?" - e pyeti veten Kiti, por kur pa buzëqeshjen e ngazëllimit të thellë, të mirëfilltë, dehjen nga kujtimi i asaj dite në fytyrën e Levinit, u bind që përshtypja e lënë kishte qenë e mirë. U skuq dhe qeshi e lumturuar.

- Kurse mua asgjë s'më kujtohet.

- Ç'të qeshur që bën ky Turovcini, - tha Levini dhe e pa me përçmim tek përlotej e gajasej dhe trupi i dallgëzohej nga shkulmet e të qeshurit.

- E njihkeni? - e pyeti Kiti.

- E kush s'e njeh atë.

- Më duket që e mbakeni për njeri të keq?

- Për të keq s'e mbaj, por që s'vlen asnjë dysh, s'vlen.

- Nuk është e vërtetë! Ju lutem, të mos mendoni më kështu! - i tha Kiti. - Edhe unë s'kisha mendim të mirë, por tani them se është tip i këndshëm dhe i gjendur. E ka zemrën flori.

- E si ia paskeni njohur zemrën?

- Jemi miq për kokë. Dimrin që shkoi, pak kohë pas ardhjes suaj te ne... - i tha me një buzagaz të kithët fajësie, por edhe me vetëbesim, - fëmijët e Dollit u sëmurën nga skarlatina. Turovcini i shkoi për vizitë, e vuri re sikletin dhe alarmin e saj, i erdhi keq, ndenji ta ndihmonte, por jo pak, plot tri javë; u kujdes për fëmijët si një dado. Po i tregoj Konstantin Dmitriçit për Turovcinin, - tha, duke iu drejtuar Dollit.

- Mrekulli ishte ajo që bëri! Njeri për së mbari! - tha Dolli, duke parë Turovcinin që e kuptoi se po flisnin për të. U buzëqeshi me ëmbëlsi. Levini e pa më me vëmendje dhe u habit që deri më tani s'e kishte vënë re mirësinë dhe dlirësinë që buiste nga çdo pore e trupit të këtij njeriu.

- Më falni! Këtej e tutje s'do mendoj më kurrë keq për njerëzit! - tha duke qeshur. E kishte shprehur sinqerisht atë që ndiente në këto çaste.

## XII

Bisedimi për të drejtat e gruas s'kishte si të mos prekte edhe disa çështje delikate, që lidheshin me pabarazinë e gruas me burrin pas martesës. Nuk qe e udhës të shtjelloheshin në prani të zonjave; Sergei Ivaniçi dhe Stepan Arkadiçi i shmangën me kujdes.



Kur u ngritën nga tryeza dhe zonjat u larguan, Pescovi qëndroi dhe zuri t'i parashtronte Aleksei Aleksandroviçit mendimin e tij për pabarazinë pas kurorës: shkelja e kësaj, si nga ligji, ashtu dhe nga opinioni shoqëror, ndëshkohej jo njëlloj rreptë si për burrin dhe për gruan.

Stepan Arkadiçi iu afrua me ngut Aleksei Aleksandroviçit dhe i tha të ndiznin nga një cigare.

- S'e pi duhanin, - iu përgjigj i qetë Aleksei Aleksandroviçi, si të donte të linte të kuptohej që s'i trembej debatit në këtë temë. Me skërmitjen e lehtë, të ngrirë në fytyrën e zbehtë, iu drejtua Pescovit:

- Për mendimin tim, ky ndryshim qëndrimi gjendet i ngërthyer në thelbin e dukurisë. - E tha dhe bëri të shkonte në sallën e pritjes, por, befas, në bashkëbisedim u përfshi Turovcini.

- Keni patur rast të dëgjoni për Praçnikovin? - e pyeti Aleksei Aleksandroviçin.

Kishte ardhur në qejf nga shampanja, mezi priste rastin ta prishte heshtjen e mërzitshme.

- Vasia Praçnikovi paska bërë duel me Kvitskun në Tver dhe e paska vrarë. Sot më thanë. - Këto fjalë Turovcini i shqiptoi me buzagazin e shkujdesur të dedeit në buzët e kuqe, të lagura, mishtake.

Stepan Arkadiçi, i pezmatuar, po vinte re që, si për inat, bisedat e sotme orë e çast po ia lëndonin plagën Aleksei Aleksandroviçit. Bëri ta largonte kunatin, por ky pyeti me kërshëri:

- Për ç'shkak u bë dueli?

- Për shkakun e të shoqes. I lumtë! E thirri në duel dhe e vrau!

- Ashtu? - nëpërdhëmbi shpërfillës Karenini, ngriti lart vetullat dhe shkoi në sallon.

- Sa mirë bëtë që erdhët! - i tha Dolli me buzët që i dridheshin nga tronditja e droja. Po e priste në dhomën e vogël, para se të hynte në sallon. - Dua të bisedoj me ju. Ulemi këtu.

Pa e ndryshuar shprehjen e shpërfilljes, që i theksohej në fytyrë edhe më për shkak të vetullave të ngritura, Aleksei Aleksandroviçi bëri si i thanë. Fytyrën, sakaq, ia përshkoi një buzëqeshje e shtirë.

- Po mirë, - i tha. - Po bëhesha gati t'ju kërkoja ndjesë: meqë nesër jam për rrugë, do të doja t'ju lija shëndetin.

Daria Aleksandrovna ishte krejt e bindur që Ana ishte e pafajshme; ndjeu t'i thaheshin buzët, t'i shkonin nëpër trup të dridhura zemërate nga ky njeri i akullt, nopran e nurzi, që me një gjakftohtësi lebetitëse po e merrte më qafë shoqen e saj të zemrës, që s'kishte asnjë faj.

- Aleksei Aleksandroviç, - i tha dhe e vështroi me një vendosmëri

prej të dëshpëruare drejt në sy. - Ju pyeta si është Ana dhe s'm'u përgjigjët. Ç'ka ndodhur?

- Më duket se është shëndoshë e mirë, Daria Aleksandrovna, - iu përgjigj Karenini pa parë nga ajo.

- Aleksei Aleksandroviç, të më falni, e di që nuk kam të drejtë... por e dua dhe e respektoj Anën si ta kisha motër. Ju lutem, ju lutem shumë të më tregoni ç'ju ka ndodhur? Ç'faj paska bërë?

Aleksei Aleksandroviçi u vrenjt, puliti sytë, u topit dhe i tha:

- Them se burri juaj jua bëri të ditura shkaqet e ndryshimit të marrëdhënieve të mia me Ana Arkadievnën.

- Nuk e besoj! Nuk kam si ta besoj! - tha Dolli duke shtrënguar si në makth gishtërinjtë e hollë. U ngrit vrullshëm dhe vuri dorën në krahun e Kareninit. - Këtu po na pengojnë. Shkojmë në dhomë.

Mallëngjimi dhe tronditja e Dollit e pushtoi edhe Aleksei Aleksandroviçin. E ndoqi pas në dhomën ku mësonin fëmijët, u ulën te tryeza e mbuluar me mushama të prerë vende-vende me brisk.

- Nuk e besoj! Nuk mundem ta besoj! - përsëriti Dolli në kulmin e dëshpërimit dhe u përpoq t'ia kapte shikimin.

- S'ke si të mos u zësh besë fakteve, Daria Aleksandrovna, - i tha duke veçuar me zërin piskamë fjalën "fakteve".

- Po ç'paska bërë? - e pyeti. - Ç'qenka kjo që paska bërë?

- Duke harruar detyrat e bashkëshortes, e tradhëtoi të shoqin, - i tha ai.

- Jo, jo! Nuk është e mundur! E keni gabim! - i tha Dolli dhe fërkoi tëmthat duke mbyllur sytë.

Aleksei Aleksandroviçi u skërmit lehtë, ftohtë, duke dashur t'i tregonte asaj dhe vetes sigurinë e vendimit të marrë, por fjalët e nxehta, të ndiera të Dollit në mbrojtje të Anës, ia lënduan plagën, ndonëse nuk ia lëkundën asnjë grimë vendimin e marrë. I foli me një gjallëri të pazakontë për të.

- Është tejet e vështirë të gabohesh, kur vetë bashkëshortja të njofton me gojën e saj; të thotë që bashkëjetesa prej tetë vjetësh dhe djali qenkan gabim, që dëshiron ta fillojë jetën nga e para, - iu shfre i zemëruar, me gulçimë.

- Ana dhe vesi... Unë s'kam si i bashkoj këto në një. S'kam si e besoj një gjë të tillë.

- Daria Aleksandrovna! - i tha dhe, kur pa fytyrën e zbehtë, të tallazitur, të mallëngjyer e aq shumë të pikëlluar të Dollit, ndjeu t'i zgjidhej gjuha. - Ç'nuk do të jepja për të gjetur qoftë edhe një fije dyshimi në



këtë mes. Kur ende dyshoja, vuaja, por jo si tani, më mbante gjallë shpresa, kurse tani s'kam më asnjë dyshim dhe s'kam më as besim. Po më duket se e urrej tim bir, ndonjëherë s'më besohet që është djali im. Jam shumë fatkeq.

Nuk ishte nevoja t'ia thoshte; Daria Aleksandrovna e vuri re fare qartë, kur e pa në fytyrë; iu dhimbs ky njeri; besimi i patundur në pafajësinë e Anës iu lëkund.

- E tmerrshme! E tmerrshme është! Vërtet që keni kërkuar prishjen e kurorës?

- Vendosa ta marr këtë masë të fundit, ngaqë s'më mbeti tjetër.

- S'ju paska mbetur tjetër... - përsëriti ajo me lot në sy. - Jo, diç duhet bërë.

- E keqja është që në këtë lloj hidhërimi s'është se ndodhi si ndodhi dhe e mbledh mendjen, do ta mbash kryqin dhe pikë. Në këtë rast duhet vepruar, - tha Karenini si ta kishte pikasur mendimin që po i gëlonte në mendje Dollit. - Duhet dalë një orë e më përpara nga kjo gjendje poshtëruese: të tre s'kemi si jetojmë kështu.

- E kuptoj! Fort mirë e kuptoj! - tha Dolli dhe uli kokën. Heshti një hop, duke menduar për veten e saj, për fatkeqësinë që i kishte rënë dhe, befas, me një vrull që s'pritej, e ngriti lart kokën dhe i zgjati krahët si të donte t'i lutej. - Mos u nxitoni! Ju jeni i krishterë! Vini dorën në zemër! Ç'do t'i ndodhte sikur ta linit?

- Kam menduar, Daria Aleksandrovna, dhe kam menduar shumë, - i tha. Faqet iu skuqën, sytë e mjegulluar iu ngulën syve të saj. Daria Aleksandrovnës i pikoi në zemër ky njeri. - Atë bëra kur ma përplasi në fytyrë turpin, kur ma kumtoi me gojën e saj: e lashë të rridhte jeta si më parë. I dhashë mundësi ta ndreqte gabimin, bëra çmos për ta shpëtuar. Ç'doli nga kjo? Plotësoi kërkesën më të lehtë: ruajtjen e nderit sa për sy e faqe. Shpëtohet ai që nuk dëshiron të merret në qafë, por në qoftë i prishur dhe i përdhosur aq shumë, sa vetë shthurja i duket shpëtim, atëherë, si të bësh me një të tillë?

- Çdo gjë, veç jo ndarje! - tha ajo me zë të sigurt.

- Po pastaj?

- Po kjo do të jetë e tmerrshme! Ajo s'ka për të qenë bashkëshortja e askujt, ajo do të marrë fund!

- Po unë ç'mund të bëj? - tha ai me supe e vetulla të ngritura. Kujtimi i sjelljes së fundit të së shoqes e kishte shungulluar aq fort, sa përsëri u kallkanos, u bë siç kishte qenë në fillim. - Ju falënderoj për interesimin. Tani më duhet të shkoj, - i tha dhe u ngrit.

- Jo, daleni! Nuk duhet ta merrni në qafë! Më dëgjoni pak, do ju flas për veten time. Fill pas martesës, im shoq më tradhëtoi. E pushtuar nga angështia dhe makthi i poshtërimit, i xhelozisë, i indinjatës vendosa t'i jepja fund gjithçkaje, desha të bëja këtë që doni të bëni ju... Por i vura gishtin kokës. Kush më solli në vete? Ana. Dhe ja ku po jetoj përsëri. Fëmijët rriten, burri po më kthehet në familje, e ndien gabimin, po bëhet më i pastër, më i mirë dhe unë po jetoj... E fala. Dhe ju duhet ta falni!

Aleksei Aleksandroviçi e dëgjonte, por fjalët e saj s'e kishin më atë ndikim që patën pak më parë. Në shpirt po i ziente pezmi i ditës, kur e preu mendjen për ta ndarë. Shkundi kryet dhe trupin, foli me zë të lartë, të mprehtë:

- As nuk mundem e as nuk dua ta fal! S'do të qe e drejtë! Ç'nuk kam bërë për ta shpëtuar atë grua! Të gjitha i shkeli me këmbë, i hodhi në baltë, sepse baltë është vetë! S'jam i lig nga natyra, kurrë nuk kam urryer njeri, por atë e urrej me tërë forcën e shpirtit, madje, urrejtja brenda meje është aq e madhe, saqë as mund ta fal dot më! - shqiptoi me ashk e mllef, me ngashërima zemërimi në zë.

- T'i doni ata që ju urrejnë... - pëshpëriti me drojë e përulësi Daria Aleksandrovna.

Aleksei Aleksandroviçi u ngërdhesh me përbuzje. E dinte këtë shprehje shenjti, por ky mësim s'kishte si i voliste në këtë rast.

- Mund t'i duash ata që të urrejnë, por të duash ata që urren është e pamundur. Më falni për shqetësimin. Mjaft e ka sikushi hallin e vet!

E përmblodhi veten, u përshëndet krejt i qetë dhe doli.

## XIII

Kur u ngritën nga tryeza, Levini dëshironte ta shoqëronte Kitin në sallon, por i dukej mos e bezdiste me vardisjen e tepruar, ndaj qëndroi me burrat dhe u përfshi në bisedimin e përgjithshëm; përpiqej të mos i mbante sytë nga Kiti, por ia ndiqte me bisht të syrit lëvizjet, shikimet. Që tani po e vinte në jetë premtimin e dhënë: të mendonte mirë për njerëzit, t'i donte të gjithë. Tani po flisnin për komunën ruse, të cilën Pescovi e quante një dukuri të re që do i shërbente si shembull botës. Levini s'ishte i këtij mendimi, por foli urtë e butë, u mundua t'i sheshonte kundërshtitë ndërmjet Pescovit dhe të vëllait lidhur me qëndrimin ndaj komunës. S'i interesonte as ajo që thoshte vetë e as ajo që thoshin ata, përpiqej vetëm për një gjë: që ai vetë dhe të tjerët të ndiheshin mirë dhe



të ishin të kënaqur. E dinte mirë ç'ishte për të e rëndësishme: në fillim *ajo* ishte në sallon, pastaj u çua dhe qëndroi te dera. Pa e kthyer andej kokën, ndjeu shikimin e saj drejtuar atij, ndjeu dhe buzagazin; s'u përmbajt dot dhe pa nga ajo. Kishte qëndruar te dera me Sherbackin dhe po e shihte.

- Kujtova se do vinit t'i binit pianos? - i tha duke iu afruar. - E vetmja gjë që më mungon në fshat është muzika.

- Erdhëm t'ju marrim dhe ju falënderojmë që na u afruat, - tha Kiti me një të tillë buzëqeshje, që atij iu duk si dhuratë. - E ç'kënaqësi mund të ndiejë njeriu duke bërë debat? Kurrë s'ia mbushin dot mendjen njëri-tjetrit.

- Ashtu vërtet, - tha Levini. - Më të shumtën e herës diskuton me afsh, vetëm e vetëm ngaqë s'arrin dot ta kuptosh se çfarë kërkon të provojë kundërshtari.

Levini e kishte vënë re që në debatet ndërmjet më mendtarëve, pas mundit të madh, pas sa e sa stërhollimeve logjike e pas lumit të fjalëve, ata që debatonin bënin këtë përfundim: e kishin ditur që në fillim se ku do të dilnin, por ja që e kishin për zemër kundërshtimin dhe s'donin ta quanin të diturën me emrin e saj që në fillim, s'donin ta zbulonin, për të mos e parë veten të mundur. Kishte vënë re jo një herë, që gjatë debatit arrihej të kapej ajo që i pëlqente kundërshtarit, pranohej e pas kësaj argumentet e humbisnin vlerën, kurse ndonjëherë ndodhte e kundërta: e parashtroje tezën që kishe për zemër, për të cilën i kishe të zgjedhura argumentet; kur arrije ta bëje mirë, me logjikë e me çiltërsi, jo rrallë ndodhte që vetë kundërshtari e ndërpriste debatin, bashkohej me mendimin e argumentuar dhe ndodhte kjo, ngaqë ai vetë pikërisht këtë, që ju sapo thatë, kishte dashur të thoshte.

Kiti rrudhi ballin dhe u përpoq e përqendruar të kuptonte se ç'donte të thoshte; s'kaloi shumë dhe e kuptoi.

- E qartë: lypset depërtuar mirë në thelbin e çështjes së parashtruar nga kundërshtari, të marrësh vesh ku kërkon të dalë dhe atëherë...

Po. Ia kishte hetuar mrekullisht mirë atë që kishte dashur t'i shprehte, por e kishte lënë të mjegulluar. Qeshi i kënaqur që ishte larguar aq natyrshëm nga debati i fryrë dhe fjalëshumë i Pescovit me të vëllanë dhe kishte dëgjuar nga goja e saj këto fjalë aq të qarta, të vetvetishme dhe të mençura.

Sherbacki u largua. Kiti iu afrua tryezës së bixhozit, u ul dhe me një copë shkumës zuri të vizatojë ca rrathë në cohën e re gjelbëroshe. Iu kthyen bisedës, që ishte zhvilluar në tryezën e ngrënies: liria dhe

punësimi i gruas. Levini bashkohej me mendimin e Daria Aleksandrovnës, që vajza e pamartuar duhet të gjejë për veten punë grash brenda përbrenda familjes. Se të gjitha familjet kanë nevojë për punën e femrës, se si të pasurit, si të varfërit, kanë nevojë për dado, qofshin këto të marra me pagesë apo qofshin njerëz të shtëpisë.

- Jo, - i tha Kiti e kuqe flakë, por duke e parë me më shumë vendosmëri me sytë e çiltër. - Një vajzë mund të ndodhet në kushte të tilla, që s'ka si hyn në një familje pa qenë e poshtëruar, kurse vetë...

Levini e kuptoi ku e kishte hallin.

- O! Po! - i tha. - Po, po! Keni të drejtë!

E lexoi në zemrën e Kitit frikën mos mbetej e pamartuar dhe e poshtëruar, e kuptoi ç'kishte dashur të thoshte Pescovi në kohën e drekës për lirinë e gruas dhe, ngaqë e donte Kitin, e ndjeu këtë frikë të saj para poshtërimit dhe hoqi dorë menjëherë nga mbarështrimi i argumenteve për atë që kishte thënë.

Heshtën. Kiti vazhdonte të vizatonte rrathë në tryezë. Sytë i vezullonin nga një përshkënditje e butë. Si i magjepsur nga kjo gjendje e saj, Levini e ndiente që zemra po i gufonte nga lumturia.

- Ah! Ç'bëra kështu? E shkarravita tryezën! - tha, e la shkumësin dhe bëri një lëvizje sikur donte të ngrihej.

"E si do të rri vetëm, pa të?" - mendoi i lebetitur dhe mori shkumësin.

- Prisni, - i tha dhe u ul në tryezë. - Ka kohë që kam dashur t'ju pyes për diçka.

E vështroi drejt në sytë e ëmbël, por që dukeshin edhe si të trembur.

- Ju lutem, pyetmëni.

- Ja, - i tha dhe shkroi me shkumës: k, m, th: n, ë, e, m, n, i, e, m, v, a, a, gj? Këto gërma nënkuptonin këto fjalë: "Kur më thatë: Nuk është e mundur, nuk ishte e mundur vetëm atëherë, apo gjithmonë?". Levini nuk shpresonte që Kiti ta kuptonte këtë kashelashë, por po e shihte me një të tillë shpresë, sikur jeta e tij varej nga kuptimi apo moskuptimi prej saj i këtyre fjalëve.

Ajo e pa vrenjtur, mbështeti ballin e ngrysur në pëllëmbën e dorës dhe filloi t'i deshifronte. Kohë pas kohe ngrinte sytë dhe e vështronte si të donte ta pyeste: "Kështu të jetë, si e kuptoj unë?"

- E kuptova, - i tha e kuqe flakë.

- Kjo ç'do të thotë? – e pyeti duke i treguar gërmën "gj". Nënkuptohej fjala "gjithmonë".

- Kjo gërmë nënkupton fjalën *gjithmonë*, - i tha ajo. – Jo, nuk është



ashtu.

Levini e fshiu atë që kishte shkruar, i zgjati shkumësin dhe i la vendin. Ajo shkroi: a, n, m, t, p, n.

Kur i pa të rrinin pranë e pranë: Kiti me shkumësin në dorë dhe me buzagazin e druajtur, por të lumtur, që i lodronte në fytyrë sa herë që e ngrinte për të parë Levinin, dhe atë me trupin e derdhur të përkulur mbi tryezë, me sytë e ndezur, që shihnin herë tryezën e herë Kitin, Dollit sikur ia hoqi njeri me dorë trishtimin, pas bisedimit aq zemërndrydhës me Kareninin. Levinit iu çel fytyra, e kuptoi. Ato gërma donin të thoshin: "Atëherë nuk mund të përgjigjesha ndryshe".

Levini e pyeti me zë të dridhur:

- Vetëm atëherë?

- Po, - iu përgjigj buzëqeshja e saj.

- Po t...Po tani? – e pyeti.

- Po ju lexojeni. Do shkruaj atë që do dëshiroja me gjithë zemër. Që do e dëshiroja shumë! - i shkroi gërmat e fillimit: d, t, d, t, h, dh, t, m, f. Domethënë: "Do të dëshiroja ta harronit dhe të më falnit".

Levini e rrëmbeu shkumësin me dorën që i dridhej dhe shkroi gërmat e fillimit të këtyre fjalëve: "Nuk kam ç'të harroj e ç'të fal, ju kam dashur gjithmonë".

Ajo ia nguli shkimin prej të lumture dhe buzëqeshja s'iu hoq më nga fytyra.

- E kuptova, - i tha me pëshpërimë.

U ul ai dhe shkroi gërmat e fillimit të një fraze të gjatë. Ajo e kuptoi ç'donte t'i thoshte, nuk e pyeti: "Kështu është?" Mori shkumësin dhe iu përgjigj në vend. Ai me zor po e kuptonte domethënien e atyre gërmave dhe shpesh e më shpesh e kërkonte shpjegimin në sytë e saj, ishte si i dehur nga lumturia. Veç sytë rrezellitës të vashës ia bënin të qartë. Shkroi tri gërma dhe s'arriti t'i shkruante të tjerat, Kiti i lexonte fjalët, ndërkohë që dora e tij vazhdonte të shkruante gërmat. Atij s'i mbeti vetëm t'i thoshte: "Po".

- Po lozni *secrétaire*? - i pyeti princi plak që iu afrua. - Duhet të ikim, në dëshiron të vemi në teatër.

Levini e përcolli Kitin deri te dera.

Ia kishin thënë njëri-tjetrit të gjitha ç'kishin dashur: u tha që ajo e dashuronte, që do i thoshte mamasë dhe babait, që të nesërmen në mëngjes ai do u bënte një vizitë.

XIV

Kiti iku, Levini mbeti vetëm, i dëshpëruar që s'e kishte pranë, por me dëshirën e zjarrtë ta shihte përsëri. Nga takimi tjetër e ndanin katërmbëdhjetë orë, e tmerronte kjo kohë që ishte e detyruar ta kalonte pa të. Duhej të bisedonte me ndokënd për të shkurtuar kohën e padurueshme. Stepan Arkadiçi do të ishte bashkëbiseduesi më i përshtatshëm, më i këndshëm, por se ku kishte ikur, tha në një mbrëmje, por në të vërtetë në balet. Levini vetëm arriti t'i thoshte se ishte i lumtur, kurrë s'do ia harronte këtë të mirë që i kishte bërë. Shikimi dhe buzëqeshja e Stepan Arkadiçit i lanë të kuptonte që për të çdo gjë kishte qenë e qartë.

- Si kështu? S'të paska ardhur koha të vdesësh? - e pyeti i mallëngjyer dhe i shtrëngoi dorën.

- Jooo! - iu përgjigj Levini.

Edhe Daria Aleksandrovna, kur po ndahej me të, si për ta uruar, i tha:

- U gëzova shumë që u takuat përsëri me Kitin! Miqësia e vjetër nuk duhet harruar!

Por Levinit këto fjalë s'i lanë mbresë të mirë; ndjenja e tij qëndronte aq lart, sa ajo s'kishte si ta arrinte, ndaj s'duhej të guxonte t'ia thoshte ato fjalë.

Levini u përshëndet, por për të mos qëndruar vetëm, i bëri shoqëri të vëllait.

- Ku do të vesh? - e pyeti.

- Në një mbledhje, - iu përgjigj ai.

- Po vij dhe unë. Mirë?

- E pse jo? Shkojmë, - i tha duke qeshur Sergei Ivaniçi. - Seç paske sonte?

- Ç'paskam? Jam i lumtur! - i tha Levini dhe uli kanatën e dritares së pajtonit. - S'je kundër? Të zihet fryma. Jam i lumtur! Po ti pse s'je martuar?

Sergei Ivaniçi qeshi nën hundë.

- Më bëhet qejfi. Vajzë për kokën e vajzës...!-

- Mos fol! Mos fol! Mos fol! - thirri Levini dhe e kapi nga jaka e qyrkut. Fjalët: "Vajzë për kokën e vajzës", - ishin aq të thjeshta, të rëndomta, deri banale; ato s'e shprehnin aspak atë që ndiente për Kitin.

Sergei Ivaniçi u gajas, gjë që i ndodhte shumë rrallë.

- Po këtë, ama, mund ta them, që gëzohem shumë për ty.



- Nesër do ma thuash, nesër... tani asnjë fjalë! Tani vetëm heshtje! - i tha Levini dhe, pasi e shkundi edhe një herë nga jaka e qyrkut, shtoi: - Të dua shumë! Do më marrësh në mbledhje?

- E pse mos të të marr?

- Për se do të diskutoni? - e pyeti Levini me po atë të qeshur rrezëllitës në fytyrë.

Vajtën në mbledhje. Sekretari lexoi protokollin që, me sa dukej, s'e kuptonte, por Levini vuri re që ishte njeri i mirë, njeri për së mbari. Dukej nga droja me të cilën e lexonte. Pastaj u hodhën në diskutime, folën për caktimin e fondeve, për shtrimin e qyngjeve. Sergei Ivaniçi iu vërsul dy anëtarëve me pamje ngadhnjimtarësh, foli goxha gjatë. Njëri nga anëtarët në fillim iu përgjigj shtruar e me përkorje, por s'kaloi shumë dhe ia ktheu me thumba e romuze.

U çua Svijazhski dhe shprehu mendime të lartësuara e fisnike. Levinit po i dukej sikur s'qe bërë fjalë as për shuma, as për qyngje, se të mbledhurit s'ishin grindur e përfolur, se të gjithë ishin aq të mirë, ishin njerëz për të qenë, se punët u shkonin si në vaj. Levinin e mrekullói, ja se çfarë: sot sikur po i shihte tej për tej, nga disa shenja mezi të dukshme po arrinte të zbulonte shpirtin e secilit dhe që të gjithë ishin njëlloj të mirë. Sidomos atë, Levinin, e donin jashtëzakonisht shumë. Dukej nga mënyra si flisnin, si e shihnin ledhatueshëm, madje, edhe ata qe s'e njihnin.

- Hë, si, u kënaqe? - e pyeti Sergei Ivaniçi.

- Shumë. Kurrë s'kam menduar që mund të ishin kaq këndellëse e zbavitëse mbledhjet. Mrekullia vetë!

Iu afrua Svijazhski, e ftoi të pinin bashkë çaj. Levini s'po e kujtonte që s'po e kujtonte dot përse kishte mbetur i pakënaqur nga Svijazhski, ç'kishte kërkuar të gjente në këtë njeri. Ishte burrë i zgjuar dhe njeri i mahnitshëm!

- Do vij me gjithë qejf, - i tha dhe e pyeti për të shoqen, për kunatën. Meqë kujtimi i kunatës lidhej me martesën, tha me vete se s'gjente dot njeri më të përshtatshëm se Svijazhski, të cilit mund t'i tregonte sa të lumtur e ndiente veten. Prandaj e mirëpriti ftesën.

Svijazhski e pyeti si i shkonin punët në fshat, ia përsëriti mendimin e kahershëm se s'gjeje dot asgjë që s'e kishte Evropa, por Levinin kjo s'e qederosi. Madje ndjeu që ky kishte të drejtë, se puna e bërë s'vlente një grosh, i vlerësoi si butësinë ashtu dhe delikatesën, me të cilën Svijazhski i mbarështronte të dhënat, që godisnin në shenjë. Zonjat e shtëpisë po i dukeshin veçanërisht të dashura. I dukej sikur të gjithë

ishin në dijeni të ndjenjës së tij, merrnin pjesë në lumturinë e tij, por nuk ia shfaqnin, si të kujdesshëm që ishin. Kaloi me të një, dy orë dhe bënte ç'bënte, vinte në dukje gjendjen e vet të të dashuruarit. E la të habitur mikun. Ishte ora dy pas mesnate, kur u kthye në hotel. As vetë s'e dinte si do t'i kalonte vetëm orët e mbetura. Shërbëtori i ndezi qiririn dhe donte të dilte, por Levini s'e la të ikte. Jegori, që më parë as e pat vënë re, po i dukej burrë i zgjuar dhe, kryesorja, njeri i mirë.

- Hë, Jegor, e vështirë është të mos flesh gjithë natën? - e pyeti.

- Ç'të bësh! Këtë detyrë kemi. Te zotërinjtë puna është më e lehtë, këtu është fitimi më i madh.

Doli që Jegori kishte tre djem dhe një vajzë rrobaqepëse; donte ta martonte me një kallfë te një saraç.

Levini gjeti rastin për t'i shprehur mendimin se në martesë kryesore është dashuria, se vetëm dashuria e bënte njeriun të lumtur, se lumturia gjendet vetëm brenda vetes.

Jegori e dëgjonte me vëmendje, dukej që ia kuptonte mendimet, por në vend që t'ia përkrahte, u hodh e i tregoi se kishte qenë i kënaqur në një shtëpi zotërinjsh dhe tani ishte i kënaqur pronari i hotelit, ndonëse ishte francez.

"Burrë për kokën e burrit", - tha me vete Levini.

- Po ti, Jegor, e ke dashur gruan, me të cilën u martove?

- E si s'e kam dashur? - iu përgjigj Jegori.

Levini pa që dhe Jegori u mallëngjye dhe po bëhej gati t'ia hapte zemrën.

- Jeta që kam bërë është e çuditshme. Që në vogëli... - filloi shërbëtori dhe sytë iu përshkënditën, me sa duket, nga ngazëllimi që e vuri re te Levini, se ky të ngjitet si gogësima.

Por atë çast ra zilja. Jegori doli. Levini mbeti vetëm. Gjatë drekës thuajse s'vuri gjë në gojë, as me Svijazhskin s'hëngri gjë gjatë çajit, por prapëseprapë s'i shkonte mendja për të ngrënë. Një natë më parë s'kishte fjetur, as tani s'po i flihej. Në dhomë ishte freskët, kurse atë po e mbyste dalldia dhe zagushia. I hapi të dyja sopraluçet, u kthye me fytyrën andej. Sipër çative të mbuluara me borë dukej kryqi i kishës me anë të dhëmbëzuara, kurse sipër tij vezullonte Yllesa e Qerexhiut me Kapelanën që rrezatonte verdhësinë e saj të shndritshme. Sytë i çonte herë të kryqi, herë te Yllesa; dihaste thellë ajrin e ftohtë të natës, që hynte valë-valë në dhomë dhe me sytë e mendjes shihte mirazhin e kujtimeve që i faniteshin njëri pas tjetrit. Rreth orës katër dëgjoi hapa në korridor, e hapi pak derën dhe pa. Po kthehej nga lokali i kumarit Mjaskini, një i



njohur i tij. Dukej i nxirë si reja e zezë, çapitej kokulur, kollitej. "I gjori, fatkeqi!" - i qau hall Levini dhe i pikoi aq fort në zemër, sa iu mbushën sytë me lot. Donte t'i fliste, t'i thoshte një fjalë të mirë, por u kujtua që ishte në këmishë, ndërroi mendje dhe u ul te tryeza pranë dritares, që të kridhej përsëri në valët e ajrit të ftohtë, të sodiste atë kryq me atë formë aq kuptimplote në qetësinë e natës dhe yllin verdhush, rrezëllitës, që ngrihej lart e më lart. Kur ora po vinte shtatë, dëgjoi pastrueset të fërkonin dyshemenë, pastaj ranë këmbanat e kishës. Vetëm tani e ndjeu ajrin e ftohtë që vinte nga dritarja, u rrëqeth, trupi iu mbush me mornica. I mbylli sopraluçet, u la, u vesh dhe doli në rrugë.

## XV

Rrugët ishin ende të shkreta, Levini mori drejtimin për në shtëpinë e Sherbackëve. Porta e hyrjes kryesore ishte e mbyllur, të gjithë po flinin. U kthye në hotel, porositi një kafe. Ia solli shërbëtori që shërbente ditën, Levini donte t'i hapte muhabet, por atë e thirrën. Gjerbi kafenë, kafshoi një biskotë, por e përtypi me zor. U vesh dhe doli përsëri në rrugë. Ora kishte kaluar nga nëntë, kur u gjend përsëri para portës së Sherbackëve. Sapo ishin ngritur, kuzhinieri po dilte për të bërë pazarin. I duhej të priste edhe të paktën nja dy orë.

Atë natë dhe atë mëngjes Levini ngjante me somnambulin që s'do të dijë për botën që e rrethon. Veten e ndiente jo vetëm levend, të shëndetshëm, të freskët si kurrë ndonjëherë, por si të çliruar krejtësisht nga trupi. Lëvizte pa më të voglin mundim, e ndiente që mund të bënte çdo gjë: mund të fluturonte, ta lëvizte nga vendi qoshen e një shtëpie, po t'ia lypte nevoja. Dy orët e mbetura i kaloi duke u endur rrugëve, duke vështruar sahatin dhe duke kthyer kokën andej-këtej. Dhe atë që pa në këto orë s'e pa më kurrë herë tjetër. Fëmijët që shkonin në shkollë, pëllumbat që fluturonin nga çatitë në trotuar, bukët, që duar të padukshme i kishin vënë në vitrinë, e mallëngjyen dhe ia bënë zemrën mal. Bukët, pëllumbat, fëmijët nuk ishin qenie të kësaj bote. Ja, një djalë iu afrua pëllumbit dhe me buzën në gaz pa Levinin. Pëllumbi përplasi krahët dhe fluturoi duke çarë pahun e dëborës, që përkundej në ajër i përshkëndítur nga rrezet e diellit, kurse nga dera e dyqanit që hapej e mbyllej vinte aroma e bukës së ngrohtë. Mrekullia që po shihte i dukej aq mahnitëse dhe e preku aq shumë, sa i vinte edhe për të qeshur edhe për të qarë në të njëjtën kohë. Si shëtiti për një kohë të gjatë nëpër rrugën "Kisllovka",

u kthye përsëri në hotel, u ul te tryeza, vuri orën përpara dhe priti të vinte dymbëdhjetë. Në dhomën ngjitur dëgjoheshin zëra, që flisnin për ca makina e mashtrime, kolliteshin, siç kolliten njerëzit në mëngjes. Këta as që donin t'ia dinin se akrepat po i afroheshin dymbëdhjetës. Levini u çua, doli. Iu duk sikur karrocierët e dinin si e kishte punën, e rrethuan të ngazëllyer, i ofruan shërbimin e tyre, u shanë me shoqishoqin. Për të mos prishur qejf me askënd, Levini pajtoi njërin, i tha ta çonte në shtëpinë e Sherbackëve, kurse të tjerëve u dha fjalën se do i porosiste herën tjetër. Karrocieri e mahniti me bardhësinë e jakës së këmishës, që i dilte nga kaftani dhe ia rrethonte hijshëm qafën e fuqishme, të kuqe. Saja e tij ishte e lartë, e shpejtë, aq e mirë, sa Levinit i dukej sikur s'kishte hipur kurrë ndonjëherë në sajë; edhe kali i mirë ishte, ç'nuk bënte që të ecte sa më shpejt, por ja që kaq e kishte vrapin. Karrocieri e dinte shtëpinë e Sherbackëve, në shenjë respekti për klientin, i çoi lart krahët me frerin ndër duar, i dha trupit prapa, tha "prrrru" dhe ndaloi përpara portës. Portari i Sherbackëve, me sa dukej, ishte në dijeni, e kuptoi nga buzëqeshja e përzemërt, me të cilën e priti, nga shprehja e fytyrës dhe shikimi i veçantë, por sidomos nga mënyra si i tha:

- Kemi kohë që s'ju kemi parë, Konstantin Dmitriç!

Dukej sheshit që plakoshi i dinte të gjitha, sa s'fluturonte nga gëzimi, mezi e përmbante galdimin. Kur vështrimet u ndeshën, Levini ndjeu si iu shtua lumturisë së vet edhe gëzimi i këtij.

- U ngritën?

- Urdhëroni! Kurse këtë lëreni këtu, - i tha me buzën në gaz, kur pa që Levini donte të kthehej për të marrë kapelen. Edhe kjo kishte një kuptim.

- Cilin të njoftoj për ardhjen tuaj? - e pyeti shërbëtori.

Ishte një djalë i ri, pak kohë kishte që shërbente te Sherbackët, por ishte njeri i mirë, dukej që çdo gjë e kuptonte si duhej.

- Princeshën... Princin... Princeshën e vogël... - i tha Levini.

Të parën takoi zonjushën Linon, që po kalonte nëpër korridor; edhe kaçurrelat, edhe fytyra i shkëlqenin nga hareja. Vetëm sa i foli, kur pas derës u dëgjua fëshfërima e fustanit dhe zonjusha Linon u zhduk; Levinin e pushtoi tmerri e ngazëllimi përpara lumturisë së afërt. U dëgjuan çape të lehtë, të shpejtë në parket dhe lumturia e tij, jeta e tij, vetë qenia e tij, më e mira e vetes së tij, ajo që kishte kërkuar dhe pritur aq gjatë, me hap të shpejtë po i afrohej. Dukej sikur nuk ecte, por sikur shtyhej drejt tij nga një forcë e padukshme. Ai pa vetëm sytë e saj të çelur, të çlirtë, të përshkuar nga po ajo frikë dhe ngazëllim dashurie, që ia kishte mbushur



edhe atij zemrën. Sytë po shkrepëtinin më afër e më afër, duke e verbuar me dritën e dashurisë. Ndali fare pranë tij, e çiku lehtë, krahët iu ngritën lart dhe u prehën në supet e tij. Kishte bërë gjithçka që mundte të bënte: kishte nxituar drejt tij, i qe dhënë e tëra, me droje dhe ngazëllim. Ai e përqafoi dhe ia shtrëngoi buzët në buzët që e kërkonin këtë të puthur.

As Kiti nuk kishte mbyllur sy atë natë, tërë atë mëngjes mezi e kishte pritur. Nëna dhe babai, sigurisht, që s'kishin asnjë kundërshtim, ishin të lumtur me lumturinë e saj. Mezi po e priste. Donte të ishte ajo e para që t'ia jepte sihariqin e lumturisë së tyre. E gëzonte pa masë mendimi që do ishte ajo e para, që do ta takonte; edhe druhej, edhe i vinte turp, as vetë s'e dinte ç'do të bënte e ç'do t'i thoshte kur ta takonte, si do të sillej. Ia dëgjoi hapat, zërin, priti prapa derës sa të largohej zonjusha Linon; pa u menduar, pa pyetur si e tek, iu afrua, bëri atë që bëri.

- Shkojmë te mamaja! - i tha dhe e kapi për dore. Ai ndenji një copë herë të madhe pa folur, jo ngaqë druhej mos fjalët ia përdhosnin ndjenjën e lartësuar, por ngaqë, sa herë bëhej gati t'i thoshte diçka, e ndiente që në vend të fjalëve do t'i shpërthenin lotët. Ia mori dorën dhe ia puthi.

- E vërtetë është kjo që po ndodh me ne? - belbëzoi me zë të mbytur. - Nuk mund ta besoj që më dashuron!

Ajo qeshi se i erdhi mirë që i foli me "ti", por qeshi edhe me hutimin e drojën e tij.

- Po, - nëpërdhëmbi ajo tanimë e qetuar. - Jam shumë e lumtur.

Pa ia lëshuar dorën, e çoi në sallon. Princesha, kur i pa, gulçoi nga mallëngjimi, ia shkrepi të qarit, pastaj qeshi ashtu e përlotur, u derdh drejt tyre me ca hapa aq të vrullshëm, që e habitën Levinin; ia mori në duart e saj kokën dhëndërushit, e puthi në ballë, ia qulli faqet me lotët që i shkonin çurg.

- Mbaroi dhe kjo! Sa shumë më gëzuat! Të ma duash vajzën! Sa e lumtur që jam... Kiti!

- I paskeni rënë shkurt! - tha princi plak, duke u munduar ta përmbante veten, por, kur iu afrua Levinit, ky pa që i kishte të përlotur sytë.

- S'dua tjetër! M'u plotësua dëshira, - tha. E kapi Levinin nga duart dhe e tërhoqi nga vetja. - Qysh atëherë, kur kjo torolingë deshi...

- Baba! - thirri Kiti dhe ia zuri gojën me dorë.

- Mirë, de mirë! Nuk do flas! - tha. - Jam shumë i gë... Ah! Teveqel po tregohem!...

E përqafoi të bijën, ia puthi fytyrën, i bëri kryqin.

Deri më tani princi plak kishte qenë si i huaj për Levinin, ndjeu si e pushtoi një ndjenjë dashurie dhe respekti i thellë.

E pa me adhurim Kitin, që ia puthi me dhembshuri e përulësi dorën të atit.

XVI

Princesha rrinte ulur në kolltuk me buzagazin e lumturisë në fytyrë. Princi u ul pranë saj. Kiti qëndronte në këmbë pranë të atit, në dorën e saj mbante dorën e tij. Heshtnin.

Foli e para princesha, mendimet dhe ndjenjat i quajti me emrat e tyre, i shndërroi në probleme të jetës. Kur e dëgjuan, të gjithë ndien përbrenda një sëmbim, madje, sikur u befasuan nga këto fjalë, që sikur zbritën nga qielli.

- Kur do ju japim uratën dhe do të shpallim fejesën? Po dasmën kur do ta lëmë? Ç'thua ti, Aleksandër?

- Ja, me të fol, - ia ktheu princi plak dhe i tregoi nga Levini. - Ai është kryesori këtu.

- Kur? - pyeti Levini lulëkuqe në fytyrë. - Nesër. Në më pyeçi mua, unë them: sot na jepni uratën, nesër bëjmë dasmën.

- E po, mjaft, *mon cher*, lërini marrëzitë.

- Atëherë, sot një javë.

- Paska lajthitur djali.

- E pse jo?

- Të më falni, por...- tha princesha me buzën në gaz. - Po paja?

"Pse do ketë edhe pajë, e më the të thashë, - tha me vete Levini i çmeritur. - Po pse, a ma prish dot lumturinë paja, urata e prindërve e gjepura të tjera? Asgjë s'ma prish dot lumturinë!?" Pa Kitin , vuri re që s'i kishte ngelur hatri që po flitej për pajën. "Domethënë, u dashka." - tha me vete.

- S'marr vesh nga këto punë, vetëm shpreha dëshirën time, - tha si duke kërkuar ndjesë.

- Do mendojmë ne për këtë. Tani t'ju japim uratën dhe të shpallim fejesën. Kështu bëjmë.

Princesha iu afrua të shoqit, e puthi dhe donte të largohej, por ky nuk e la, e përqafoi dhe e puthi fort disa herë, si i dashuruar rishtas. Pleqtë u turbulluan për pak çaste aq shumë, sa s'po e merrnin vesh në ishin ata vetë që u dashuruan rishtas apo vetëm e bija. Kur këta dolën,



Levini iu afrua të fejuarës dhe ia mori duart në të vetat. E kishte marrë mirë në dorë veten, mund të fliste lirisht, kurse për t'i thënë kishte shumë. Veç, s'i tha atë që duhej t'i thoshte.

- E dija që kështu do të bëhej! Shpresë nuk kisha, por në thellësi të shpirtit më gëlonte besimi, - i tha. - Besoj që kështu ishte shkruar.

- Po unë? - e pyeti. - Edhe atëherë... - Ndali pak dhe pastaj vazhdoi, duke e parë me vendosmëri me sytë e saj të çiltër. - Edhe atëherë, kur i rashë me shkelm lumturisë, ju kam dashur vetëm ju. Ajo tjetra ishte rrëmbim çasti, flakë kashte... A mund ta harroni ç'ndodhi?

- Ndoshta, doli më mbarë. Duhet të më falni për shumë gjëra. Duhet t'ju them...

Këtë kishte vendosur ta bënte: duhej t'i thoshte që s'ishte aq i pastër, siç ishte ajo dhe nuk ishte besimtar. E rëndonin fort, por ja që i kishte; ajo duhej ta dinte.

- Jo, jo tani, pastaj! - i tha ajo.

- Mirë, pastaj, veç, do ma thoni patjetër. Tani asgjë s'më frikëson. Duhet t'i di të gjitha. Mori fund dhe kjo. - Heshti një çast dhe shtoi: - Kuptohet, në më pranoni kështu si jam? Po?

- Po, po.

Bisedimin ua ndërpreu zonjusha Linon, që me të qeshurën e saj të shtirë, por ëmbëloshe, u afrua për të uruar nxënësen e dashur. Ajo ende s'kishte dalë, kur ia behën shërbëtorët. Pas pak salloni u mbush me farefis dhe u bë gjullurdia e zakonshme në kësi rastesh. Nga këto hyrje dalje të njerëzve Levini nuk gjeti dot derman deri të nesërmen e dasmës. Veten s'para e ndiente mirë, bezdisej, por lumturia sa vinte e bëhej më e madhe. I dukej se po i kërkonin të pamundurën. Ngaqë shumë gjëra s'i dinte, bënte ç'i thoshin, nga kjo i shtohej lumturia.

Kishte pandehur që fejesa e tij s'do ngjante me fejesat e të tjerëve; po të ishte si e të tjerëve, ajo do ia prishte lumturinë, që ndryshonte kryekëput nga lumturia e të tjerëve. Por doli që s'ishte kështu: deshi s'deshi, u detyrua të bënte siç bëjnë të gjithë në këtë rast dhe vuri re që nga kjo lumturia nuk e pësoi, përkundrazi, iu bë e veçantë, deri e pashoqe.

- Tani, çokollatat, - tha zonjusha Linon dhe Levini shkoi t'i blinte.

- Urimet e mia, - i tha Svijazhski. - Lulet të këshilloj t'i marrësh te Fomini.

- Pse, duhen lule?

Shkoi te Fomini.

Vëllai e këshilloi të merrte të holla hua, do kishte shpenzime për dhurata...

- Duhen edhe dhurata?

E mbajti frymën te Fuldeja.

Në pastiçeri, te Fomini, te Fuldeja vuri re që e prisnin krahëhapur, lumturia e tij edhe këtu ngadhnjente, ashtu si dhe gjithkund ku shkoi atë ditë. Po e habiste një gjë: jo vetëm miqtë e dashamirët, por edhe të rëndomtit, kurdoherë të ftohtë, shpërfillës ndaj tij, po silleshin me njerëzi të madhe, po ia respektonin ndjenjën e dashurisë, ishin të një mendjeje me të, që ai dhe vetëm ai ishte më i lumturi i botës, që nusja e tij ishte më e përsosura e botës. Po këto ndjenja provonte dhe Kiti. Kur kontesha Nordston kuturisi dhe u shprehu një ditë mendimin se do të dëshironte një burrë më të mirë për Kitin, kjo u ndez e u bë flakë, i foli e rrëmbyer, i tha se djalë më i mirë se Levini s'gjendej në botë. Kontesha, deshi s'deshi, e pranoi pohimin e Kitit dhe sa herë që e takonte çiftin, i çonte buzët vesh më vesh.

Shpjegimi që i kishte premtuar u shndërrua në ngjarje të hidhur, që ua turbulloi disi lumturinë e atyre ditëve. Levini u këshillua me princin plak dhe me lejen e këtij i dorëzoi Kitit ditarin, ku kishte shprehur shqetësimet dhe dertet vetjake. E kishte mbajtur enkas për nusen e ardhshme. E mundonin dy çështje: nuk ishte fund e krye i çlirtë dhe nuk ishte besimtar. Kiti ishte besimtare, kurrë s'kishte dyshuar në vërtetësinë e predikimeve fetare, por që ai s'ishte besimtar, kjo s'e bënte merak, e gjykonte diçka të sipërfaqshme. Dashuria i dha mundësi t'i depërtonte thellë në shpirt, aty kishte gjetur atë që donte të gjente; që një gjendje e tillë shpirtërore u quaka jo besimtare, kjo s'e merakoste. Tjetër gjë e bëri të derdhte lot të hidhur. Levini ia dorëzoi ditarin i bindur që ajo duhej të dinte gjithçka për të, por s'e shkoi në mendje ç'përshtypje do i bënte, ngaqë nuk ia njihte si duhet shpirtin. Një mbrëmje, kur erdhi te Sherbackët për ta marrë të shkonin në teatër, e gjeti të përlotur, të pikëlluar nga hidhërimi, i pikoi në zemër kur ia pa fytyrëzën e bukur të përvuajtur dhe të shprishur nga dhimbja. E kuptoi ç'hon i thellë e ndante të kaluarën e tij të turpshme nga pastërtia e kristaltë e shpirtit të saj; vuri duart në kokë i çmeritur nga ajo që kishte bërë.

- Merreni, merreni këtë ditar të tmerrshëm! - thirri ajo dhe e shtyu me zemërim. - Përse ma dhatë? Po, jo, bëtë mirë që ma dhatë, - shtoi, ngaqë i erdhi keq kur e pa aq shumë të dëshpëruar. - E tmerrshme!

Levini qëndronte para saj kokulur, i heshtur. Nuk po mundte t'i thoshte asnjë fjalë. Me sforcim të madh pëshpëriti:

- Nuk do më falni?

- Ju kam falur, por është e tmerrshme!



Lumturia, që ia kishte mbushur shpirtin, ishte aq e madhe, sa këto fjalë s'ia cënuan, vetëm e pasuruan me nuanca të reja. Ajo e fali, por Levini që nga ky çast zuri ta quante veten më pak të denjë për dashurinë e saj, edhe më e fortë u bë përulja përpara pastërtisë së saj të kristaltë; edhe më shumë e çmoi lumturinë e pameritaur që ajo i fali.

## XVII

Kur po kthehej në hotel, Aleksei Aleksandroviçi solli në mendje bisedat e zhvilluara atë drekë dhe arriti në përfundimin që fjalët e Daria Aleksandrovnës i kishin fryrë zjarrit të zemërimit dhe të indinjatës së tij. Çështja, në duhej apo nuk duhej vepruar në përputhje me porositë e krishtere, s'ishte nga ato që zgjidhej fët e fët. E kishte rrahur mirë në mendje, e kishte shqyrtuar mbarë e prapë dhe kishte ardhur në përfundimin se s'duhej përmbajtur. Iu ngulitën në kujtesë sidomos fjalët e atij trutharit, Turovcinit: "I lumtë! E thirri në duel dhe e vrau!" Me sa dukej, edhe të tjerët kështu mendonin, por s'u shprehën nga mirësjellja.

"Kjo punë ka marrë fund, s'kam pse e vras më mendjen", - e qetësoi veten Aleksei Aleksandroviçi. Hyri në hotel. Te dera pyeti portarin për shërbëtorin e tij. Ky i tha se sapo kishte dalë. Aleksei Aleksandroviçi porositi çajin, u ul në tryezë, mori ndër duar librin e Frumit, hartoi me hamendje itinerarin e udhëtimit.

- Kanë ardhur dy telegrame, - i tha shërbëtori që sapo u kthye. - Më falni, shkëlqesi, që dola shumë pak.

Aleksei Aleksandroviçi i mori dhe i hapi telegramet. Në njërin njoftohej për emërimin e Stremovit në postin që e lakmonte vetë. E vërviti telegramin i bërë spec i kuq nga marazi, u çua dhe ecejaku nëpër dhomë. *"Quos vult perdere dementat"* [1] mërmëriti, duke nënkuptuar me *quos* personat që e emëruan Stremovin. Po i vinte plasje më shumë jo ngaqë e anashkaluan, por ngaqë s'kishin mundur të shihnin që një llafazan dhe dënglaç si Stremovi më pak se kushdo tjetër e meritonte atë post. Si s'e shihnin që e treguan veten leshko me këtë emërim! Mori telegramin tjetër. "Ndonjë lajm të po këtij lloji do ketë", - mërmëriti me nllef e vrer. Ia dërgonte e shoqja.

I ra në sy fjala "Ana" e shkruar me kalem blu. *"Po vdes. Ju lutem shumë, ejani. Do vdes më e qetë, po të më falni,"* - lexoi. U skërmit me përbuzje dhe e flaku tej telegramin. Që s'ishte veçse gënjeshtër, një

1) *Zoti të merr më parë mendjen, pastaj të merr më qafë (lat.)*

dinakëri e radhës, për këtë nuk kishte as dyshimin më të vogël. "Është e zonja të trillojë çdo lloj gënjeshtre. E kanë zënë të dhemburat. Po ç'synime ndjek? Të ligjërojë fëmijën, të më komprometojë, të pengojë ndarjen? - mendoi. - Po sikur shkruan: Po vdes... - E lexoi përsëri telegramin, në mendje i shkrepëtiu kuptimi i vërtetë i atyre fjalëve. - Po në qoftë e vërtetë? - pyeti veten. - Në qoftë e vërtetë që në çastet e fundit të jetës po pendohet? Si t'ia bëj? Po të mos vete, do e tregoj veten mizor e katil, i madh e i vogël do ma dënojë sjelljen. Mosvajtja do ishte marrëzi".

- Pjotr! Zër një karrocë. Do kthehem në Peterburg, - i tha shërbëtorit.

Do kthehej në Peterburg për të parë të shoqen. Po të ishte mashtrim, nuk do të nxirrte nga goja asnjë fjalë dhe do të kthehej nga kishte ardhur, po të ishte vërtet e sëmurë keq dhe dëshironte ta shihte para se të vdiste, kërkonte të pendohej para se të mbyllte sytë, do e falte, po ta gjente gjallë; do i bënte nderimet e fundit, po të qe vonuar.

Gjatë gjithë rrugës nuk mendoi më për këtë, vendimi i marrë ishte i formës së prerë.

I lodhur dhe i pluhurosur nga udhëtimi në tren, mbërriti në Peterburg herët në mëngjes, eci nëpër Prospektin e Nevës, që ishte i shkretë në atë orë, duke vështruar para vetes mjegullën dhe duke menduar ç'e priste. Bënte çmos që ta largonte nga mendja idenë për vdekjen e saj, ngaqë në çast i bashkëshoqërohej me idenë tjetër, që do ndryshonte krejtësisht gjendja, në të cilën ndodhej. Dyqanet, furrat ende të mbyllura, karrocat, fshesaxhinjtë i shihte vetëm e vetëm për të larguar mendimet zymtake, për të mbytur dëshirën që s'guxonte ta shprehte, por që e kishte në zemër. Karroca ndali para shtëpisë. Një pajton me karrocierin që flinte në pope qëndronte aty pranë. Kur ishte para portës Aleksei Aleksandroviçi gjeti në një skutë të mendjes së tij, ja se çfarë: "Në qoftë mashtrim, përbuzje gjakftohtë dhe kthim mbrapsht; në qoftë e vërtetë, respektim i normave të mirësjelljes."

Portari i hapi portën. I ra në sy pamja e çuditshme e Kapitoniçit, me xhaketën e vjetër, pa kravatë, me pandofla në këmbë.

- Zonja si është?

- Lindi mbrëmë.

Aleksei Aleksandroviçi ngriu në vend, i ra çehre e verdhë. E kuptoi me tamam sa shumë e kishte dëshiruar vdekjen e Anës.

- Me shëndet si është?

Kornej me përparësen e mëngjesit zbriti me të shpejtë shkallët.

- Zonja është keq, - i tha. - Dje u mblodhën mjekët, edhe tani një mjek i rri te koka.



- Merri plaçkat, - i tha Aleksei Aleksandroviçi që u ndie i lehtësuar nga njoftimi, se e shoqja ishte shumë e sëmurë, edhe mund të vdiste.

Në varëse pa një kapotë ushtarake. Pyeti:

- Kush është?

- Mjeku, mamia dhe konti Vronski.

Aleksei Aleksandroviçi hyri në sallon, aty s'kishte njeri. Kur dëgjoi zhurmë këmbësh, nga dhoma e Anës doli mamia me skufje me kordele bojë manushaqeje. Iu afrua Aleksei Aleksandroviçit me familjaritetin që sjell prania e vdekjes, e mori për krahu dhe e çoi në dhomën e gjumit.

- Lavdi Zotit që erdhët! Vetëm ju ju ka në gojë, vetëm ju! - i tha.

- Akullin shpejt! - u dëgjua zëri urdhërues i doktorit.

Aleksei Aleksandroviçi hyri në dhomën e saj. Te tryeza, mënjanazi, në një karrige të ulët, rrinte Vronski; kishte mbuluar fytyrën me duar dhe qante. Kur dëgjoi zërin e doktorit, u ngrit vrulltas, i hoqi duart nga fytyra dhe sytë i shkuan tek Aleksei Aleksandroviçi. U turbullua aq shumë, sa përsëri u ul, u mblodh kruspull, si të donte të ishte i padukshëm, por sakaq e mblodhi veten, u ngrit dhe tha:

- Po vdes. Mjekët thanë që s'ka shpresë. Zot këtu jeni ju, jam në dorën tuaj, por më lejoni të rri...Do të bëj ç'të më thoni, unë...

Kur pa si i shkonin lotët çurg, Aleksei Aleksandroviçi e ndjeu veten ligsht, si i shkrehur, siç i ndodhte kurdoherë, kur shihte vuajtjen e tjetrit. Pa i dëgjuar deri në fund fjalët e Vronskit, i ktheu kurrizin dhe eci me nxitim drejt saj. Atë çast u dëgjua zëri i Anës, që diç thoshte. Ishte një zë i gëzuar, i gjallë me disa nuancime të caktuara. Aleksei Aleksandroviçi iu afrua shtratit, Ana dergjej me fytyrën kthyer nga ai. Faqet i digjeshin nga zjarri, sytë i xixëllonin, duart e vogla, të bardha, që i dilnin nga mëngët e këmishës, përdridhnin cepin e jorganit dhe dukeshin sikur luanin me të. Të dukej sikur nuk ishte vetëm shëndoshë e mirë, e freskët, por edhe në qejf. Fliste me nxitim, me zë kumbues dhe me fjali të rregullta e të qarta, që shprehnin ndjenjë e preokupim të madh.

- Sepse Aleksei, flas për Aleksei Aleksandroviçin (ç'fat i çuditshëm, lebetitës që të dy quhen Aleksei, kështu apo jo?) nuk do ma prishte kurrë. - Ai do më falte dhe unë do ta harroja... Po pse nuk po vjen? Është shpirtmirë ai, as vetë s'e di sa shpirtmirë është. Ah! Zot i madh! Ç'mërzi e madhe! Më jepni ujë! Po mos i bën keq vajzës sime të vogël? I pajtoni një taje! Kështu është më mirë. Ai do vijë, do ndiejë dhimbje kur ta shohë. Jepjani tajës.

- Ana Arkadievna, ai erdhi, është këtu? - i tha mamia, duke i treguar

Aleksei Aleksandroviçin.

- Ç'më thoni kështu! - vijoi Ana që s'po e shihte të shoqin. - Ma sillni vajzën! Bjereni! S'ka ardhur ai, jo. Thoni që s'do më falë, ngaqë s'e njihni. Asnjë s'e njeh. Vetëm unë e njoh dhe vuaj shumë nga kjo. Duhet t'ia njohësh sytë. Seriozha i ka si të tijtë, ndaj s'mund t'ia shoh. I dhatë të hajë Seriozhës? Askush nuk kujdeset për të. Ai do të kujdesej. Shtrojini Seriozhës në dhomën e qoshes, Marietën vëreni të flejë me të.

Papritmas u mbodh shuk, heshti me shprehjen e frikës në tërë qenien e saj, si të ishte duke pritur goditjen, ngriti dorën dhe e vuri para fytyrës. Kishte njohur të shoqin.

- Jo, jo, - tha. - Nuk kam frikë prej tij, kam frikë nga vdekja. Aleksei, afrohu këtu. Po nxitoj, ngaqë nuk kam kohë, pak më ka mbetur të jetoj. Tani do më hipë zjarri dhe s'do marr më vesh asgjë. Tani i kuptoj të gjitha dhe i shoh të gjitha.

Fytyra e zhubravitur e Aleksei Aleksandroviçit mori pamje të përvuajturi; e kapi Anën nga dora dhe deshi t'i thoshte diçka, por fjalët s'po i dilnin; buza e poshtme i dridhej, por mundohej ta mposhtte tronditjen sfilitëse; vetëm në të rrallë ia hidhte sytë, veç sa herë që e shihte, vinte re që i shprehnin përulësi e përkorje, por edhe dashuri e lumturi prej ngadhnjimtareje; shprehje si këto kurrë nuk i kishte parë ndonjëherë në sytë e Anës.

- Prit, ti s'e di... Prisni, prisni pak... - Ndali si të donte të kapte fillin e mendimeve. - Po, - vijoi. - Po, po, po! Ja ç'desha të them. Mos u habit. Jam ajo që kam qenë... por brenda meje është një tjetër, ajo më kall datën, është *ajo* që dashuroi *atë*. Desha të të urreja, po ja që s'munda, ngaqë s'jam unë. Tani jam e vërteta, jam e tëra. Po vdes, e di që po vdes. Pyete doktorin. Po e ndiej peshën e rëndë të vdekjes mbi krahët, mbi këmbët, mbi gishtat! Mori fund çdo gjë... Vetëm kjo më duhet: të më falësh, të më falësh përgjithmonë! Jam mëkatare, por dadoja më quan mëkatare shenjtore, si ajo, si quhet? Ajo ka qenë më keq. Edhe unë në Romë do vete, në shkretëtirë...nuk do i bie kujt më qafë, do marr vetëm Seriozhën dhe vajzën... Jo, ti nuk mund të më falësh! E di, kjo nuk falet! Jo, jo! Ik, je shumë i mirë!

Në njërën dorë, që i digjej zjarr, mbante dorën e të shoqit, kurse me dorën tjetër e shtynte.

Tronditja dhe ligështimi i Kareninit sa vinin e rriteshin; erdhi një çast, kur s'po mundte dot më ta përballonte këtë angështi. Befas ndjeu që tërë kjo, në të vërtetë, nuk ishte angështi e makth, përkundrazi, ishte një gjendje e lumur e shpirtit, një amëshim që e kishte mbuluar dhe që



s'e kishte provuar ndonjëherë kurrë deri më tani. Nuk e dinte që i vegoi në kokë ligji i madh i krishtërimit, të cilin e respektonte dhe e kishte udhërrëfyesin e jetës së vet, ligji i faljes së armikut; ndjeu si ia vërshoi ashtu vetiu qenien ndjenja ngazëllyese e lumturuese e faljes së armikut. Ra në gjunjë, mbështeti kokën në kyçin e duarve të saj, që e përvëluan me zjarrin e tyre, dënesi dhe u ngashërye si fëmijë. Ajo ia përqafoi kokën thinjoshe, që kishte filluar t'i shogej, iu afrua edhe më dhe me sytë e ngritur nga tavani tha me krenari e si me hakërrimë:

- Ja, ky është ai! E dija! Tani lamtumirë! Lamtumirë të gjithëve!... Erdhën përsëri! Po pse nuk ikin?... Po m'i hiqni tërë këto peliçe që kam përsipër!

Doktori ia mori duart, e shtriu me kujdes në krevat, ia rregulloi kokën në jastëk dhe e mbuloi deri në grykë. Ajo u qetua pa u ndier, shihte para vetes me sytë rrezëllitës.

- Mos e harro këtë: kisha shumë nevojë për faljen tënde, tani asgjë s'më duhet... Po *ai* pse s'po vjen? - pyeti dhe e hodhi shikimin nga dera në kërkim të Vronskit. - Eja, eja! Jepi dorën atij.

Vronski iu afrua krevatit, e pa dhe përsëri mbuloi fytyrën me duar.

- Mos e mbulo fytyrën, vështroje. Është njeri i shenjtë ky! Hiqi duart! Shihe - i tha me zemërim. - Aleksei Aleksandroviç, zbuloja fytyrën! Dua ta shoh.

Aleksei Aleksandroviçi ia kapi duart Vronskit, ia hoqi nga fytyra e lebetitur nga vuajtja dhe nga turpi.

- Jepi dorën. Fale.

Aleksei Aleksandroviçi i dha dorën, ndërkohë që lotët i rrodhën çurg nëpër faqe.

- Lavdi ty, o Zot! Lavdi ty, o Zot! - mërmëriti Ana. - Tani jam gati. Sa t'i shtrij pak këmbët. Ja, kështu. Sa keq i kanë pikturuar këto lule, s'ngjajnë fare me manushaqet, - tha duke treguar letrën që mbështillte muret. - O perëndi! O perëndi e madhe! Kur do të marrë fund tërë kjo? Më bëni morfinë. Doktor! Morfinë! O Zot!

Dhe u përpëlit e zalisur në shtrat.

Mjekët thanë që ishin ethet e lehonës, nëntëdhjetë e nëntë të rasteve, ndër njëqind, përfundonin me vdekje. Tërë atë ditë s'i ra zjarri, s'iu hoq përçarti dhe kllapia. Kur u ngrys, e sëmura humbi ndjenjat, pulsi mezi i ndihej. Nga çasti në çast pritej fundi.

Vronski u kthye në shtëpi, por në mëngjes erdhi herët; e takoi Aleksei Aleksandroviçi vetë, i tha:

- Rrini këtu, mundet t'ju kërkojë. - Vetë e shoqëroi te e sëmura.

Në mëngjes e sëmura dukej tejet e mallëngjyer: fliste me gjallëri dhe emocion, por s'kaloi shumë dhe i humbi përsëri ndjenjat. Ditën e tretë u përsëritën të njëjtat simptoma, por mjekët vunë re fije shprese. Aleksei Aleksandroviçi, pasi mbylli derën, iu afrua Vronskit dhe iu ul përkarshi.

- Aleksei Aleksandroviç, - i tha Vronski që e ndjeu se ishte i pashmangshëm shpjegimi. - S'jam në gjendje as të flas e as të kuptoj. Kini mëshirë për mua! Ju e keni të rëndë, por, më besoni, unë e kam edhe më të rëndë.

Bëri të ngrihej, por Karenini e kapi nga krahu dhe i tha:

- Ju lutem të më dëgjoni, është e domosdoshme. Duhet t'ju jap sqarim lidhur me ndjenjat që më kanë udhëhequr dhe do të më udhëheqin, për të shmangur çdo mendim të gabuar lidhur me personin tim. E dini që mora vendim të ndahesha me time shoqe; s'qe i lehtë vendimi, m'u desh të mposhtja pavendosmërinë, vuajta shumë; më ka munduar dëshira për t'u hakmarrë ndaj saj dhe jush. Kur mora telegramin, u nisa për këtu me po ato mendime; jua them troç: e dëshiroja vdekjen e saj. Por..., - heshti një hop duke menduar në duhej apo nuk duhej t'ia zbulonte deri në fund atë që ndiente. - Por e pashë në këtë gjendje dhe e fala. Lumturia e faljes bëri të më vegonte ndjenja e detyrës. E fala përfundimisht dhe përgjithmonë. Dua të vë të ma qëllojnë edhe faqen tjetër; dua të jap këmishën e tepërt; i lutem Zotit vetëm për këtë: të mos ma heqë gëzimin e faljes! - Sytë iu rrëmbushën; shikimi i qetë dhe i kthjellët i këtyre syve e mahniti Vronskin. - Ja gjendja ime: ju mund ta përbaltni e ta përdhosni sa të doni emrin tim, mund të më bëni gazin e botës, unë s'kam për ta braktisur kurrë gruan time dhe juve s'kam për t'ju thënë as një gjysmë fjale qortimi. E kam të qartë detyrën: duhet të jem pranë saj dhe do të jem. Në dëshiroftë t'ju shohë, do t'ju çoj lajm. Tani them e mira e të mirës është të largoheni.

U ngrit në këmbë, dënesa sfilitëse ia preu në mes fjalën. Edhe Vronski u ngrit, e pa ashtu i kërrusur, që poshtë vetullave. S'i kuptonte këto ndjenja të Aleksei Aleksandroviçit, por e ndiente që ishte një shpirtmadhësi fisnike kjo e Kareninit, diçka e paarritshme prej atij vetë.

## XVIII

Vronski doli dhe qëndroi në krye të shkallëve të shtëpisë së Kareninëve. S'po e kuptonte ku ndodhej, ndihej i sikterisur, i poshtëruar, i mbuluar me faj dhe pa asnjë mundësi për të shlyer poshtërimin që iu bë. Veten e ndjeu të nxjerrë nga binarët e jetës që kishte bërë i sigurt dhe krenar deri më sot. Ajo që i ishte dukur krejt e patundur, mënyra e jetesës që kishte bërë deri më sot, iu duk e rreme, e papërshtatshme. Bashkëshorti briosh, që deri më sot i qe dukur njeri për t'u mëshiruar, pengesë e përkohshme, ndonëse qesharake në rrugën e lumturisë së tij, befas, falë asaj vetë, qe ngritur në lartësi të tillë, që s'kishe si të mos ia kishe zili; doli që ky bashkëshort nuk qenka as keqdashës e as shtiranik, nuk qenka as qesharak e mjeran, përkundrazi, qenka zemërmirë, sa më s'bëhej i njerëzishëm, deri madhështor. Tërë këto Vronski s'kishte si të mos i ndiente dhe kuptonte. Rolet kishin ndryshuar: ndjeu lartësimin e tjetrit dhe poshtërimin e vetes, e kuptoi që e drejta ishte në anën e bashkëshortit, kurse e padrejta i mbeti atij. Bashkëshorti doli zemërmadh në pikëllimin dhe vuajtjen e tij, kurse ai, Vronski, u shkel me këmbë si mashtrues i paciрë. Por vetëdija e poshtërimit para njeriut që padrejtësisht e përbuzte përbënte vetëm një pjesë, atë më të voglën, të hidhërimit dhe marazit të tij. E ndjeu veten veçanërisht fatkeq, sidomos nga ajo që kishte ndier brenda vetes ditët e fundit: pasioni i dashurisë për Anën, që kishte filluar t'i shuhej, siç i ishte dukur ndonjëherë, tani që e kishte parë në këtë gjendje, që e kishte kuptuar se po e humbiste përgjithmonë, iu ndez me forcë të paparë. Gjatë kohës që Ana lehonë përleshej me vdekjen, ia njohu si kurrë më parë shpirtin, arriti në përfundimin se deri më sot nuk e kishte dashur si duhej. Dhe pikërisht tani, që arriti ta zhbironte deri në fund të vërtetën për njeriun e dashur, kur e dashuroi ashtu si duhej ta dashuronte, i ra në kokë ky poshtërim i padëgjuar, nga i cili po e humbiste përgjithmonë, duke i lënë në shpirt vetëm vragën e turpit. Më i lemerishëm i dukej çasti, kur Aleksei Aleksandroviçi ia largoi duart nga fytyra e përlotur dhe e shprishur. Rrinte në krye të shkallëve të shtëpisë së Kareninëve krejt i hutuar, i trallisur dhe nuk po dinte ç'duhej të bënte.

- T'ju zë një pajton? - e pyeti portari.

- Po, ma zini.

U kthye në shtëpi, pasi kishte kaluar tri netë pa gjumë, u plandos pa u zhveshur në divan me krahët poshtë kokës. Kokën e kishte të rëndë plumb. Përfytyrimet, kujtimet, kalvari i mendimeve të përçudnuara zëvendësonin me shpejtësi të habitshme njëri-tjetrin: kujtonte ilaçet që i jepte, lugën e mbushur aq shumë sa derdhej, llërët e bardha të shpërveshura të mamisë, ndërmendte Aleksei Aleksandroviçin ulur në gjunjë para shtratit të Anës.

"Të fle! Të harrohem!" - i tha vetes me besimin e patundur të njeriut të shëndetshëm, që, kur është i lodhur dhe do gjumë, fle me ta vënë kokën në jastëk. Dhe vërtet, mendimet iu vagëlluan, ndjeu të gremisej në honin e harresës. Valët e detit të jetës së pavetëdijshme ia përmbytën qenien, kur, papritur, një shungullimë pataksëse, si një shkarkim i fuqishëm elektrik, ia përshkoi trupin që nga koka deri te këmbët, u drodh aq shumë, sa u hodh përpjetë në sustat e divanit, i tmerruar u mbështet mbi duar dhe ndenji në gjunjë; sytë e zgurdulluar ia nguli errësirës. Po i dukej sikur nuk kishte fjetur fare, por kokën s'e kishte më të rëndë, as lodhje nuk ndiente më si pak më parë. "Ju mund ta përbaltni e ta përdhosni sa të doni emrin tim..." - iu bë sikur dëgjonte fjalët e Aleksei Aleksandroviçit; iu duk sikur i kishte para syve faqet shpuzë të Anës, të përzhitura nga zjarri i etheve, por edhe shikimin rrezëllitës, të përkorë e të dhimbshur, plot me dashuri, që ia kishte qepur jo atij, Vronskit, por Aleksei Aleksandroviçit. I doli ashtu e gjallë para syve edhe gjendja qesharake, në të cilën qe ndodhur, kur Aleksei Aleksandroviçi ia hoqi duart nga fytyra. Shtriu këmbët, mori pozën e mëparshme dhe i mbylli sytë.

"Të fle! Të fle!" - tha me vete, por gjumi s'po e zinte. Kur mbylli sytë, e pa edhe më qartë fytyrën e Anës, por kësaj here tjetër soj, si atë natë të paharruar pas vrapimit me kuaj.

- Nuk do të përsëritet më e kaluara, madje, ajo do përpiqet ta shlyejë nga kujtesa të kaluarën, kurse unë pa këtë lumturi s'rroj dot. Si t'ia bëj që të pajtohemi? Të merremi vesh? - tha me zë të lartë dhe pa e kuptuar as vetë i përsëriti ato fjalë disa herë. Kjo e shpëtoi nga moria e kujtimeve që mezi prisnin të nxirrnin krye në kokën e tij. Frenimi nuk zgjati shumë: njëra pas tjetrës iu gjallëruan kujtimet më të bukura që kishte me të, por bashkë me to edhe fshikëllima e poshtërimit të sapoprovuar. "Hiqjani duart!" - iu dëgjua zëri i Anës. Ai ia kishte hequr. I dilte përpara shprehja e poshtërimit që duhej të kishte patur në ato çaste fytyra e tij.

Ç'nuk po bënte që ta mundte gjumi, por ky i qe terratisur; nga buzët i dilnin vetëm fjalë të rastësishme të ndonjë mendimi, duke dashur me këtë të ndalte teptisjen e kujtimeve të reja. Mbajti vesh fjalët që mërmërinte, shqoi disa shprehje çmendurake: "Nuk dite ta çmosh! Nuk dite të përfitosh! Nuk dite ta çmosh! Nuk dite të përfitosh!"

"Po ç'kam kështu? - pyeti veten. - Mos po çmendem? E pse jo? Ka njerëz që shkallojnë, të tjerë vrasin veten!" Hapi sytë dhe pa jastëkun e qëndisur nga e kunata, Varja, nën kokë. Preku buzën e jastëkut, u orvat ta çonte mendjen te Varja, por ishte e pamundur të kujtonte ndonjë gjë, që s'kishte të bënte me brengën. "Duhet të fle!" E shtrëngoi jastëkun fort, por s'qe e lehtë t'i mbante sytë mbyllur. U ngrit dhe ndenji ulur në divan. "Për mua çdo gjë mori fund, - tha me vete. - Duhet të mendoj ç'të bëj. Ç'më ka mbetur tjetër? Shkoi nëpër mendje ç'i kishte mbetur në këtë jetë, jashtë dashurisë për Anën. "Ambicia? Serpuhovski? Shoqëria e lartë? Oborri perandorak?" Asnjë nga këto s'ia mbushte mendjen. Më parë po, tani s'i kishte për zemër. U ngrit, hoqi xhaketën, pantallonat, zbuloi gjoksin leshtak, që të merrte frymë më lirisht dhe eci nëpër dhomë. "Kështu çmenden! Kështu vrasin veten!... Që të mos i përvëlojë turpi!" - shtoi ngadalë.



Vajti te dera, e mbylli; me vështrimin e ngrirë, me dhëmbët të shtrënguar iu afrua tryezës, mori revolverin, e pa mirë e mirë, e ktheu tytën nga vetja dhe u mendua. Qëndroi nja dy minuta me kokën ulur, me shprehjen e tendosjes së tejskajshme në fytyrë, me revolverin kthyer vetes në dorë. "Sigurisht" - tha me vete, si të kishte arritur në këtë përfundim të pashmangshëm pas një arsyetimi të qartë. Në të vërtetë, kjo "sigurisht" ishte rrjedhojë e përsëritjes së kalvarit të kujtimeve dhe të vegimeve që i ishin fanitur dhjetra herë gjatë kësaj ore. Qenë kujtime të lumturisë së humbur përgjithmonë, qenë vegime të jetës së pakuptimtë që kishte bërë deri tani, qe farmaku i poshtërimit të sapopërjetuar.

"Sigurisht" - përsëriti për herë të tretë dhe vargani i mendimeve hyri përsëri në rrethin pa krye të kujtimeve dhe vegimeve. E mbështeti tytën e revolverit në anën e majtë të kraharorit, e hoqi këmbëzën me një lëvizje të vrullshme, si të donte ta shtrëngonte armën në grushtin e tij. Nuk e dëgjoi shkrehjen, por nga goditja e fortë në kraharor iu morën këmbët. Deshi të mbahej te buza e tryezës, revolveri i ra nga dora, u rrëzua në dysheme, pa i çmeritur përreth. Nuk po e njihte më dhomën, po shihte nën tryezë, koshin e letrave, lëkurën e tigrit. Hapat e shpejtë kërcitës të shërbëtorit që po i afrohej e sollën në vete. U sforcua të mendonte ç'i kishte ndodhur, e kuptoi që rrinte shtrirë në dysheme, pa gjak në lëkurën e tigrit dhe në dorë, e kuptoi që ia kishte mbajtur vetes.

- Budalla! S'qëllove mirë! - tha dhe kërkoi revolverin me dorë. Ndodhej fare pranë, por e kërkonte më tutje. Duke e kërkuar, u kthye në anën tjetër, s'e mbajti dot ekuilibrin, u plandos i larë në gjak.

Shërbëtori shik me baseta, që u ankohej të njohurve për dobësi nervash, u tremb aq shumë, kur pa të zotin të larë në gjak, sa e la pa i dhënë ndihmë, u turr të kërkonte ndokënd. Pas një ore, erdhi kunata,

Varja, dhe me ndihmën e tre doktorëve, që ia behën në të njëjtën kohë, e shtriu të plagosurin në shtrat dhe i qëndroi te koka.

## XIX

Aleksei Aleksandroviçi gaboi, kur nuk e parashikoi rastin që Ana mund të mos vdiste, që pendimi i saj mund të ishte i sinqertë; dy muaj më pas, gabimi që bëri i dha pasojat e veta. Gabimi s'qe vetëm rrjedhojë e kësaj mungese parashikimi, i erdhi edhe ngaqë para kësaj s'e kishte njohur deri në fund zemrën e vet. Në gjunjë te shtrati i së shoqes, për herë të parë në jetën e tij iu dha me gjithsej dhembshurisë dhe përdëllimit për të përvuajturit, ndjenjë, të cilën më parë e dënonte si shprehje dobësie dëmprurëse. Keqardhja për Anën, pendimi, ngaqë i kishte dëshiruar vdekjen, dhe kryesorja, ngashërimi i faljes, bënë që jo vetëm të ngushëllohej plotësisht për gjithë ç'kishte bequr, por ta ndiente të paqtuar dhe të prekur shpirtin, që kurrë më parë s'e kishte provuar. E ndjeu që pikërisht ajo, e cila për të kishte qenë vetëm burim vuajtjesh e sfilitjesh, tani u bë burim ngazëllimi moral; ajo që i qe dukur e pazgjidhshme kur e qortonte, e dënonte, e urrente, tani u bë e mundur falë përdëllimit, faljes dhe zemërgjerësisë së treguar.

E fali të shoqen dhe po i dhimbsej që vuante e penduar. E fali Vronskin dhe i vinte keq për të, sidomos pasi mori vesh që kishte dashur të vriste veten. I vinte keq për të birin si kurrë më parë dhe pendohej shumë që s'i kishte përkushtuar vëmendjen e duhur. Për foshnjën e sapolindur nuk ndiente as dhembshurinë e zakonshme për miturakët. Në fillim, kur Ana ishte keq, vetëm nga njerëzillëku u detyrua të përkujdesej për këtë qenie të pafuqishme të lënë pas dore, që nuk ishte e tij dhe, me siguri, foshnja do të kishte vdekur po të mos kishte qenë vëmendja e tij. As vetë s'e kuptoi si filloi ta donte vocërraken. Hynte në dhomën e saj disa herë në ditë, rrinte aty me orë, saqë dadoja dhe taja, që i druheshin në fillim, u mësuan me praninë e tij. Përkulej mbi foshnjën dhe s'ia ndante sytë fytyrës së vockël, pushtake, tërë rrudha, të kuqerremtë në të verdhë, që herë i ngrysej dhe herë i çelej, duarve të vockla me gishtërinjtë e mbledhur, që fërkonin sytë dhe hundën e vockël. Në këto çaste Aleksei Aleksandroviçi e ndiente shpirtin të qetuar, s'gjente te vetja kundërshti sfilitëse; nuk gjente në këtë gjendje paqtimi asgjë të tillë që duhej ndryshuar.

Por sa më shumë ditë kalonin, aq më qartë e shihte që kjo gjendje



s'kishte si të vazhdonte pa fund, sado e natyrshme që i dukej. E ndiente që, përveç shtysave të fuqishme, të moralshme, që ia drejtonin veprimet, i gëlonin përbrenda forca të erreta, po aq, madje, edhe më të fuqishme, ato ndikonin, deri ia përcaktonin qëndrimet; këto forca s'do pajtoheshin me prehjen dhe amëshimin, që aq shumë i lakmonte. Ua hetonte të tjerëve vështrimet e habitura, pyetëse, që donin të thoshin se s'po e kuptonin ç'ishte duke bërë dhe diç prisnin tjetër prej tij. Sidomos ndiente brishtësinë dhe panatyrshmërinë e marrëdhënieve me të shoqen.

Pasi i kaloi tërsëllima nga afrimi i vdekjes, Aleksei Aleksandroviçi vuri re që Ana kishte frikë prej tij, e rëndonte prania e tij, s'e shihte dot drejt në sy. Dukej sikur donte t'i thoshte diçka dhe s'vendoste; sikur edhe ajo e parandiente që marrëdhëniet e tyre s'kishin si zgjasnin pafundësisht kësisoj. Seç priste prej tij.

Në fund të shkurtit foshnja, që ia vunë emrin Ana, u sëmur. Aleksei Aleksandroviçi shkoi e pa në mëngjes, urdhëroi të thërrisnin mjekun, pas kësaj u nis për në ministri. U kthye në shtëpi rreth orës katër. Te varësja e rrobave qëndronte një shërbëtor bukurosh me gajtanë, me një peliçe prej gëzofi të bardhë ndër duar.

- Kush ka ardhur? - pyeti Karenini.

- Princesha Elizaveta Fjodorovna Tverskaja, - i tha portari me një buzagaz të kithët, siç iu duk Aleksei Aleksandroviçit.

Gjatë kësaj periudhe të vështirë të jetës, Karenini kishte vënë re një pjesëmarrje të veçantë të grave në atë që i kishte ndodhur atij dhe të shoqes. Vinte re edhe ngazëllimin e fshehur keq, si ai i avokatit, por edhe ky i tanishmi i portarit. Në fytyrë u lodronte ngadhnjimi, siç ndodh kur martohet dikush. Kushdo që e takonte, me një gëzim të fshehur keq, e pyeste për shëndetin e të shoqes.

S'ia kishte ënda ta takonte princeshën Tverskaja, qoftë nga kujtimet jo të mira që lidheshin me të, qoftë edhe ngaqë s'e honepste dot. Shkoi drejt e në dhomën ku ishte foshnja. Në studion e vogël pa Seriozhën, që kishte mbështetur kraharorin pas tryezës, këmbët i kishte vënë në karrige dhe po vizatonte. Seç po i belbëzonte anglezes, që kishte zëvendësuar francezen, gjatë kohës që Ana ishte e sëmurë. Me ta parë zotërinë, u ngrit përnjëherësh, e përshëndeti dhe e tërhoqi nga kindi i xhaketës Seriozhën.

Aleksei Aleksandroviçi ia ledhatoi flokët të birit, iu përgjigj pyetjes së guvernantes për shëndetin e së shoqes dhe e pyeti ç'kishte thënë mjeku për vajzën.

- Tha që s'ka asgjë të rrezikshme, porositi t'i bëjmë banja, zotëri.

- Po vogëlushja vazhdon të jetë e sëmurë, - tha Aleksei Aleksandroviçi që po mbante vesh të qarët e saj.

- Unë mendoj që taja nuk është për të qenë, zotëri, - tha e sigurt anglezja.

- Nga e di ti? - e pyeti.

- Kështu i ngjau edhe konteshës Pol, zotëri. Fëmijën e bukosën me ilaçe, kurse doli që qante nga uria; taja s'e ngopte.

Karenini qëndroi disa çaste i menduar dhe pastaj hyri në dhomën e foshnjës. Vajza ngrinte kokën dhe shtrembërohej në krahët e tajës: as e zinte sisën e fryrë e as pushonte së bërtituri, megjithë përpjekjet e të dyja grave.

- Nuk është mirë? - i pyeti Aleksei Aleksandroviçi.

- Nuk ka rehat, - iu përgjigj me pëshpërimë dadoja.

- Zonja Eduarda thotë mos nuk ngopet me gji, - u tha.

- Edhe unë kështu mendoj, Aleksei Aleksandroviç.

- E pse s'na keni thënë?

- Kujt t'i themi? Ana Arkadievna nuk është as për veten e saj.

Dadoja shërbente tërë jetën e saj në këtë shtëpi. Në fjalët që tha, Karenini pikasi qortimin për gjendjen e tendosur.

Fëmija kaloi nga të qarët në të mekur, zëri iu ngjir. Dadoja ia mori tajës dhe zuri ta përkundte në krahët e saj.

- I duhet thënë doktorit të shohë në pi apo nuk pi vajza, - tha Aleksei Aleksandroviçi.

Taja, një grua e shëndetshme, e veshur pastër dhe bukur, mërmëriti disa fjalë, e futi brenda gjirin dhe qeshi nën hundë, duke shprehur mosbesimin për atë që thuhej, por dhe frikën se mos i humbiste paratë që merrte. Kareninit edhe kjo e qeshur e tajës iu duk qortim për gjendjen e familjes.

- E gjora vajzë! - tha dadoja duke e përkundur dhe duke ecur lart e poshtë nëpër dhomë.

Aleksei Aleksandroviçi u ul në karrige dhe ndoqi i trishtuar lëvizjet e dados.

Më në fund fëmija u qetësua, dadoja e vuri me kujdes në krevatin e thellë dhe u largua. Aleksei Aleksandroviçi u çua, eci me skandali në majë të gishtave, iu afrua foshnjës. E pa për disa çaste i pikëlluar, por sakaq, u skërmit, flokët dhe lëkura e ballit iu rrudhosën, doli pa u ndier.

Në dhomën e ngrënies i ra ziles, e urdhëroi shërbëtorin të shkonte përsëri te mjeku. Po i vinte plasje që e shoqja nuk kujdesej fare për vocërraken-engjëll; e pa të udhës të mos i shkonte me këtë palo humor, aq më tepër që s'donte të shihej me princeshën Betsi. Pasi qëndroi një hop, ndërroi mendje: të shoqen mund ta merakoste mosvajtja e tij, bëri si bëri dhe i shkoi. Eci me hap të shtruar nëpër qilim, ndali para derës dhe dëgjoi, pa dashjen e tij, këtë bisedë të tyre.



- Po të mos ikte, do ta kuptoja mospranimin tuaj dhe të atij. Por burri juaj duhet të qëndrojë më lart se këto vogëlima, - po thoshte Betsi.

- Nuk është puna te im shoq, jam unë vetë ajo që nuk dua. Mos më flisni më për këtë, - ia ktheu Ana me zë të ngashëryer.

- Ç'thoni kështu? Ai vuri dorë mbi veten për shkakun tuaj, kurse ju s'po pranoni as t'i lini lamtumirën!...

- Për këtë arsye dhe nuk dua.

Aleksei Aleksandroviçi u tremb dhe e ndjeu veten fajtor nga këto fjalë, deshi të largohej pa u vënë re. Por, pasi e peshoi në mendje, e quajti veprimin e largimit të tij të padenjë, u kollit dhe hapi derën. Zërat heshtën. Ai hyri.

Ana me rrobëdhome gri, me flokët e prerë shkurt, që ashtu të dendur e të zinj siç ishin, ia tregonin bukur kokën e rrumbullakët, qe ulur në divan. Si kurdoherë, me të parë të shoqin, iu fshi nga fytyra gjallëria; uli kokën dhe pa e trazuar nga Betsi. Kjo ishte veshur sipas modës së fundit, me kapelen që i rrinte në çaçkë të kokës, si poçi i llambës, me fustanin në bojën e gushës së pëllumbit, që kishte disa vija të pjerrëta që fillonin nga korseja në njërën anë dhe mbaronin te fundi në anën tjetër. Qe ulur pranë Anës. Trupin e mbante gargi, kokën lart; kur pa Aleksei Aleksandroviçin, përuli fare pak kryet dhe qeshi paksa me qesëndi.

- Ah! - thirri si e habitur. - Gëzohem shumë që qenkeni në shtëpi. Nuk ju shohim asgjëkundi; s'ju kam parë që ditën që Ana zuri shtratin. Por jam në dijeni të përkujdesjeve tuaja. Po, jeni bashkëshort shembullor! - Këto fjalë i tha më zë ledhatues, por me një theksim të atillë, sikur po i jepte Kareninit dekoratën e bujarisë për shpirtmadhësinë e treguar ndaj së shoqes.

Aleksei Aleksandroviçi iu përkul ftohtë, i puthi dorën të shoqes, e pyeti për shëndetin.

- Sikur jam më mirë, - iu përgjigj Ana pa e parë në sy.

- Fytyrën e keni të drobitur si pas etheve, - i tha duke i mëshuar fjalës "pas etheve".

- Kuvenduam ca si shumë, - sqaroi Betsi. - E pranoj, u tregova si shumë egoiste. Po iki.

Ajo u ngrit, por Ana, e kuqe flakë në fytyrë, e kapi nga duart dhe belbëzoi.

- Jo, rrini dhe pak! Ju lutem! Duhet t'ju them... Jo, duhet t'jua them juve, - tha dhe u kthye nga Aleksei Aleksandroviçi. - As dua e as mundem të kem të fshehta nga ju, - shtoi.

Aleksei Aleksandroviçi kërciti gishtat dhe vaisi kryet.

- Betsi më tha që kont Vronski dëshiron të vijë te ne për të na lënë lamtumirën para se të niset për në Tashkent. - Fjalët i shqiptoi shpejt e shpejt, pa e parë në sy të shoqin. Dukej që ishte torturë për të shqiptimi i këtyre fjalëve. - I thashë që s'mundem ta pranoj.

- Ju, moj shpirte, më thatë që kjo është në dorën e Aleksei Aleksandroviçit, - e korrigjoi Betsi.

- Jo, nuk mundem ta pranoj, s'ka asnjë kuptim... - Befas ndali dhe i hodhi një shikim pyetës të shoqit (ai nuk e vështroi atë çast). - Me një fjalë, nuk dua...

Aleksei Aleksandroviçi iu afrua dhe deshi t'ia merrte dorën.

Ana deshi ta largonte dorën e saj nga dora e tij e qullët, me damarë të trashë, të fryrë, por nuk bëri atë që deshi; pasi e sforcoi veten, ia shtrëngoi dorën.

- Ju falemnderit shumë për besimin, por... - nëpërdhëmbi Karenini i druajtur dhe i zemëruar, duke parë nga princesha Tverskaja. Atë që vetë ai mund ta vendoste krejt vetiu, s'kishte si e bënte objekt diskutimi sy princeshës Tverskaja, që në përfytyrimin e tij, ishte mishërimi i tërë asaj vrazhdësie dhe ligësie që drejtonte jetën e asaj pjese të botës, e cila e pengonte t'i jepej me mish e me shpirt ndjenjës së dashurisë dhe të përdëllimit.

- E po, lamtumirë, moj shpirtja ime, - i tha Betsi dhe u ngrit. E puthi Anën dhe doli. Ai e përcolli.

- Aleksei Aleksandroviç! E di që jeni sa më s'bëhet zemërgjerë, - i tha Betsi, kur dolën në sallonin e vogël dhe ia shtrëngoi përsëri dorën, por më fort. - Jam e tepërt në këtë mes, por ju dua dhe ju respektoj aq shumë, sa do ia lejoj vetes një këshillë: pranojeni të vijë. Aleksei Vronski është mishërimi i ndershmërisë. Ai po niset për në Tashkent.

- Ju falemnderit princeshë, për interesimin dhe këshillën. Por vetëm ime shoqe ka të drejtë të vendosë, në duhet të pranojë apo s'duhet të pranojë, këdo qoftë.

Siç e kishte zakon, këto fjalë i shqiptoi me dinjitet e fodullëk, me vetullat e ngritura lart, por sakaq i tha vetes se cilatdo të ishin fjalët, dinjitet nuk mund të kishte në gjendjen, në të cilën ndodhej. E vuri re fort mirë, kur pa se me çfarë nënqeshjeje të ligë, tallëse, ndonëse të përmbajtur, i priti Betsi fjalët që tha.



XX

Pasi u nda me Betsin, Aleksei Aleksandroviçi shkoi te e shoqja. Ana qe shtrirë, por, me të dëgjuar këmbët e tij, u ngrit me të shpejtë, ndenji ulur si më parë dhe e pa me frikë. Ai e vuri re që kishte qarë.

- Të falënderoj për besimin, - ia përsëriti rusisht atë që e kishte thënë në frëngjisht faqe Betsit dhe iu ul pranë. Kjo "ti" e thënë rusisht ia ngrinte keq nervat Anës. - Të falënderoj edhe për vendimin e marrë. Edhe unë si ti mendoj: meqë ai po largohet, nuk është nevoja të vijë në shtëpinë tonë. Ndonëse...

- E thamë njëherë, përse u dashka përsëritur? - e ndërpreu Ana me irritim të papërmbajtur. "Nuk qenka nevoja që një burrë që e do një grua dhe për të cilën u orvat të vriste veten, të vijë e t'i lërë lamtumirën, ndërkohë që kjo s'rron dot pa të. Nuk qenka nevoja!" - tha me vete. Ana mblodhi buzët, uli sytë rrezellitës dhe pa duart e thata, me damarë të fryrë të të shoqit, që ngadalë fërkonin njëra-tjetrën. - Më mirë të mos flasim për këtë, - shtoi disi e qetësuar.

- E lashë në dorën tënde zgjidhjen e kësaj çështjeje dhe gëzohem shumë që... - nisi të thotë Aleksei Aleksandroviçi.

- Që dëshira ime përputhet me dëshirën tuaj, - ia plotësoi Ana mendimin me ngut, zemërplasur nga ngadalësia, me të cilën po i shqiptonte ai ato fjalë.

- Po, - i tha. - Kurse princesha Tverskaja nuk bën mirë që përzihet në këto çështje delikate familjare. Sidomos ajo që...

- Nuk e besoj atë që thonë për të, - i tha Ana me nxitim. - Di që më do me të vërtetë.

Aleksei Aleksandroviçi psherëtiu dhe heshti. Ana e nervozuar trazonte xhufkat e rrobëdhomës; ngriti sytë dhe e pa të shoqin me një përbuzje e neveri të pafshehur, deri fizike; e qortonte vazhdimisht veten për këtë, por ja që s'gjente dot forca ta mposhtte. Dëshironte vetëm një gjë: të mos e kishte përpara syve atë njeri, që i ngjallte krupën.

- Dërgova të thërres mjekun, - i tha.

- Jam mirë, s'më duhet mjeku.

- Për vajzën. S'pushon së qari. Thonë që taja s'e ngopka me gji.

- E pse s'më latë ta ushqeja vetë? Ju luta si perëndinë! S'do e ketë të gjatë foshnja! - i ra ziles dhe urdhëroi t'ia sillnin fëmijën. - Kërkova t'i jepja gji, s'më lejuan, tani po më bëjnë me faj.

- Nuk po të bëj me faj.

- Jo, po më bëni! Zot i madh! Përse s'më more të shpëtoja! - U

shkreh në vaj. - Më fal që jam kaq e nervozuar, nuk kam të drejtë të jem, - tha pasi e mblodhi veten. - Ikni.

"Jo, kështu kjo s'ka si vazhdon", - i tha vetes me vendosmëri Karenini, pasi doli nga e shoqja.

Për herë të parë, me një qartësi të kristaltë iu ravijëzua gjendja, në të cilën po i paraqitej botës: e shoqja e urrente, një forcë e plotfuqishme, e vrazhdë dhe e mistershme, në kundërshtim me dëshirën dhe vullnetin e tij, po ia drejtonte jetën dhe po e bënte të mbante ndaj të shoqes një qëndrim tjetërsoj, mbajtja e këtij qëndrimi po i dukej një gjë e pashmangshme. Si e shoqja, si shoqëria e lartë, diç kërkonin prej tij, por çfarë, këtë s'po mundte ta kuptonte. E ndiente si i përvidhej në shpirt ligësia, që po ia nxinte jetën, po ia bënte hasha meritën e asaj që kishte bërë. E quante se ishte në të mirë të Anës ndërprerja e marrëdhënieve me Vronskin, por nëse ishte e pamundur, qe gati t'i lejonte të silleshin si më parë, me kusht që të mos turpëroheshin fëmijët, të mos mbetej pa ta dhe të mos e ndryshonte gjendjen e vet. Sado e neveritshme të ishte kjo, ishte më mirë se ndarja, që do ta turpëronte dhe do t'ia vinte në udhë pa krye jetën asaj, kurse veten do ta privonte nga gjithçka e dashur dhe e shtrenjtë. Por s'gjente forca brenda vetes për ta bërë; që më parë e dinte se i madh e i vogël do ngrihej kundër tij, nuk do ta linin të bënte atë, që tani i dukej aq e natyrshme dhe e mirë; do ta detyronin të bënte atë që s'është e mirë, por që ata e quanin se duhej.

## XXI

Kur po dilte nga salloni, Betsi u gjend ballë për ballë me Stepan Arkadiçin, që po vinte nga Elisejevi, ku kishin marrë goca deti të freskëta.

- Ah! Princesha! Ç'takim i këndshëm! - i foli me afsh. - Isha te ju.

- Jo më shumë se një minutë, më duhet të iki, - i tha Betsi duke qeshur dhe duke veshur dorezat.

- Daleni, princeshë, mos i vishni dorezat, më lini më parë t'ju puth dorën. Nga moda e vjetër asgjë s'më pëlqen aq sa puthja e dorës. - Ia puthi dorën Betsit.

- Kur do shihemi?

- Ju s'e meritoni, - ia ktheu Betsi me të qeshur.

- Përkundrazi, e meritoj dhe shumë, jam bërë më i tapinosuri i burrave! I kam vënë në vijë punët e familjes sime dhe të të tjerëve, bile, - i tha me shprehjen e të vetëkënaqurit në fytyrë.



- Më bëhet shumë qejfi! - iu përgjigj Betsi, që e kuptoi se e kishte fjalën për Anën. U kthyen në sallon, qëndruan në qoshe. - Do ia marrë shpirtin ai njeri, - i pëshpëriti Betsi duke zgurdulluar sytë. - Kjo s'ka si vazhdon kështu...

- Më vjen shumë mirë që mendimet tona puqen, - i tha Stepan Arkadiçi, duke tundur kokën dhe duke i dhënë fytyrës një shprehje keqardhjeje dhe interesimi në të njëjtën kohë. - Për këtë kam ardhur në Peterburg.

- Zien qyteti, - i tha, - S'ka si vazhdon kjo gjendje lebetitëse! Ajo po venitet e po fiket çdo ditë. Ai s'e kupton, që Ana është nga ato, që s'bëjnë shaka me ndjenjat e tyre. Njëra nga të dyja: ose ta largojë një orë e më parë, ose ta ndajë. Gjendja e tanishme po ia zë frymën.

- Po, po... pikërisht...- tha me psherëtimë Obllonski. - Ndaj dhe erdha... por jo enkas, më emëruan me shërbim në oborrin perandorak, duhej falënderuar njeriu që ma bëri këtë nder. Por kryesore është të rregullohet motra.

- Ju ndihtë Zoti! - i tha Betsi.

Pasi e përcolli Betsin deri te porta, ia puthi edhe një herë dorën pak mbi dorëzë, atje ku rreh pulsi, dhe pasi i foli disa gjepura të kripura, që ajo s'po dinte në duhej të mbante qëndrim apo t'i kalonte me shaka, Stepan Arkadiçi shkoi te motra. E gjeti duke qarë.

Ndonëse hyri gazmend, kur e pa motrën, i foli me zë të ngashëryeri, pjesëmarrësi në pikëllimin e saj. E pyeti për shëndetin, si e kishte kaluar mëngjesin.

- Keq, shumë keq. Ditën dhe mëngjesin, ditët e shkuara dhe ato që vijnë, - i tha Ana.

- Më duket se të ka lëshuar zemra. Shkundu! Jeta do parë drejt në sy. E di që s'e ke të lehtë. por...

- Kam dëgjuar të thonë, që gratë i duan burrat edhe për veset, - i tha papritmas Ana. - Kurse unë atë e urrej për virtytet. S'rroj dot më me të. Edhe prania e tij fizike më trondit e nervozon, më nxjerrë nga binarët. Nuk rroj dot me të. Si t'ia bëj? Edhe më parë kam qenë fatkeqe, kam pandehur që më fatkeqe se unë s'ka, por këtë angështi e dalldi që po më mbyt tani, s'e kam provuar kurrë. Më beson, Stiva? E di që është i mirë, që s'i arrij as te thoi i këmbës, por ja që s'e shoh dot me sy. E urrej për zemërgjerësinë, për të gjitha... S'më ka mbetur tjetër, përveç...

Donte të thoshte "vdekjes", por Stepan Arkadiçi nuk e la ta mbaronte frazën.

- Je e sëmurë dhe e nervozuar, - i tha. - Po i zmadhon si shumë

gjërat. S'ka këtu asgjë të tmerrshme.

Këto fjalë ia tha me buzën në gaz. Askush tjetër, përveç Stepan Arkadiçit, i ndodhur përpara një dëshpërimi të tillë, që të pikonte gjak zemra, s'do ta vinte kurrsesi buzën në gaz, por në këtë të tijën kishte aq shumë mirësi, deri ëmbëlsi femre, sa jo vetëm s'e lëndoi, por e zbuti dhe e qetësoi Anën. S'kaloi shumë dhe Ana u ndie e lehtësuar.

- Jo, Stiva, - tha. - Unë mora fund! Më keq se aq! Ende nuk kam marrë fund, s'kam si e them këtë, përkundrazi, e shoh që s'më ka ardhur ende fundi. Jam si teli i nderë, që nga çasti në çast do këputet... Ende s'është këputur, por çdo gjë do të marrë fund në mënyrë të tmerrshme.

- S'ka gjë, telin e tendosur mund ta lëshosh pak e nga pak. Nuk ka gjendje, nga e cila të mos dalë njeriu.

- Kam menduar, kam menduar shumë. Vetëm një...

Përsëri e kuptoi nga shikimi i saj prej të trembure, se e vetmja rrugëdalje ishte vdekja, përsëri s'e la ta mbaronte frazën.

- S'është ashtu, - i tha. - Ti s'ke si e sheh gjendjen tënde, siç e shoh unë. Më lejo të ta them hapur mendimin: fillimisht u martove me një burrë që ishte njëzet vjeç më i madh se ti, u martove pa dashuri, pa e ditur ç'është dashuria. Ja një gabim.

- Gabim i tmerrshëm! - tha Ana.

- Por ç'ndodhi, ndodhi. Më pas pate fatkeqësinë (ta quajmë kështu) të dashurosh një tjetër. Fatkeqësi është, por ajo që ndodhi, ndodhi. Yt shoq të kuptoi dhe të fali. - Pas çdo fjalie ai bënte pushime të shkurtra, për të dëgjuar ndonjë kundërshtim të saj, por Ana s'fliste. - Kështu është. Tani çështja shtrohet kështu: a mundesh të vazhdosh të bashkëjetosh me tët shoq? A e dëshiron këtë? Po ai e dëshiron?

- Nuk e di, unë asgjë nuk di.

- Po ti vetë sapo the që s'e honeps dot.

- Jo, s'e thashë.

- Më fal, po...

- Ti s'mund ta kuptosh; e ndiej që po bie kokangulthi në greminë, e di që s'duhet të kërkoj shpëtim... Dhe as që mundem.

- S'ka gjë, do të të presim ne, s'do të të lëmë të vritesh. Të kuptoj drejt, s'ke si e shpreh dëshirën e vërtetë, ndjenjën e vërtetë.

- Po unë asgjë, asgjë nuk dua...vetëm një gjë kërkoj, të marrë fund, sa më parë, më mirë.

- Ai e sheh në ç'gjendje je, e di si është puna. Ti pandeh që atë kjo gjendje e rëndon më pak nga ç'të rëndon ty? Ti vuan edhe ai vuan, ku do të dalë e gjithë kjo? Vetëm ndarja e zgjidh këtë nyje të kokolepsur, - e



përfundoi me mundim Stepan Arkadiçi mendimin e vet, që ishte njëherësh edhe pikësynimi i kësaj bisede. E pa të motrën drejt në sy.

Ana nuk foli, vetëm bëri shenjë mohimi me kokën e qethur. Kurse nga përndritja e fytyrës dhe nuri i bukurisë që ia mbuloi, Stiva e kuptoi që Ana nuk kuturiste ta dëshironte një zgjidhje të tillë, i dukej një lumturi e pamundur.

- Më dhimbseni që të dy! Sa i lumtur do isha sikur të mundja ta arrija këtë! - i tha Stepan Arkadiçi, duke buzëqeshur më me guxim. - Jo, mos fol, mos thuaj asgjë! Më ndiftë Zoti t'ia shpreh atë që ndiej. Po shkoj tek ai.

Ana e pa e menduar me sytë që i lëshonin xixa, por nuk foli.

## XXII

Stepan Arkadiçi hyri në studion e Aleksei Aleksandroviçit me atë pak hije të rëndë që i binte kur ulej në kolltukun e kryetarit në seancën gjyqësore. Aleksei Aleksandroviçi, me duart lidhur prapa, po ecejakte nëpër dhomë dhe po mendonte po për atë problem, për të cilin sapo kishin biseduar motra me vëllain.

- Nuk të shqetësoj? - e pyeti dhe sakaq u turbullua, gjë që Stepan Arkadiçit i ndodhte shumë rrallë. Për ta mbuluar hutimin, nxori nga xhepi kutinë e re të cigareve, me një sistem të ri mbylljeje, që sapo e kishte blerë, i mori erë lëkurës dhe nxori që andej një cigare.

- Jo. Ke nevojë për ndonjë gjë? - e pyeti pa qejf Aleksei Aleksandroviçi.

- Po. Dua... më duhet të bisedoj, - i tha Stepan Arkadiçi, që po habitej nga droja që po ndiente. Ishte diçka e beftë, e pazakontë për të. U çmerit me veten, ngaqë s'po i besohej se ishte zëri i ndërgjegjes ai që i fliste, po i thoshte se kjo që po bënte ishte diçka e keqe. E mblodhi veten dhe e mposhti drojën.

- Nuk besoj të dyshosh në dashurinë time për motrën dhe në dhembshurinë e respektin për ty, - i tha lulëkuqe në fytyrë.

Aleksei Aleksandroviçi ndali, por s'i dha përgjigje; shprehja e fytyrës së Kareninit e mahniti Stepan Arkadiçin; shtangu kur e pa të mishëruar në tërë qenien e tij pamjen e viktimës së përulur dhe të pajtuar me fatin.

- Erdha... për të folur me motrën, për gjendjen tuaj, - tha duke u përpjekur ta mposhtte ngurimin e pazakontë.

Aleksei Aleksandroviçi u skërmit trishtueshëm, e pa kunatin dhe, pa folur, iu afrua tryezës, mori letrën e filluar dhe ia dha.

- Edhe mua aty më rri mendja. Ja ç'i kam shkruar Anës; më duket sikur me shkrim është më mirë, prania ime asaj i ngre nervat, - tha.

Stepan Arkadiçi e mori, vështroi i habitur sytë e veshur të kunatit, që i qenë ngulur ashtu të ngrirë dhe zuri ta lexonte.

*"E shoh që prania ime ju rëndon. Më pikëllon që e vë re, por e kuptoj që ndryshe s'ka si të jetë. S'ju bëj me faj, kam Zotin dëshmitar, që kur ju pashë si dergjeshit e përpëliteshit në ato çaste fatale, vendosa me gjithë shpirt t'i harroja ato që ndodhën dhe të nisja jetën e re. Nuk pendohem dhe s'kam për t'u penduar kurrë për atë që bëra. Por ja që s'ia arrita dot qëllimit të të bëja mirë, të ta shpëtoja shpirtin. Ma thoni vetë se ç'mund t'ju jap lumturinë e vërtetë, qetësinë e shpirtit. Do t'i bindem plotësisht vullnetit tuaj dhe ndjenjës suaj të drejtësisë".*

Stepan Arkadiçi ia ktheu letrën dhe e pa kunatin me po atë habi e hutim, që e kishte parë para se të lexonte letrën. Në këtë e sipër buzët iu drodhën, fytyra iu rrudhos dhe qëndroi fuqiprerë.

- Ja dhe përgjigjja ime, - tha Aleksei Aleksandroviçi dhe i ktheu krahët.

- Po, po... - mërmëriti Stepan Arkadiçi, që s'ishte në gjendje të fliste, ngaqë e mbyti ngashërimi. - Po, po. Ju kuptoj, - tha më në fund.

- Dua të di ç'dëshiron ajo, - i tha Aleksei Aleksandroviçi.

- Kam frikë që ajo vetë nuk është e zonja ta kuptojë gjendjen, në të cilën ndodhet. S'ka si të jetë gjykatëse, - sqaroi Stepan Arkadiçi, që e mori në dorë veten. - Është e dërrmuar, po, po, e dërrmuar nga shpirtmadhësia juaj. Po ta lexojë këtë letër, nuk do të jetë e zonja të thotë asnjë fjalë, vetëm më poshtë e më poshtë do ta ulë kokën.

- E ç'duhet bërë në këtë rast? Si të shpjegohemi?... Si ta marrim vesh ç'dëshiron?

- Në më lejofshi t'ju shfaq ç'mendim kam, them se është në dorën tuaj t'i merrni të gjitha masat, që i quani të nevojshme për t'i dhënë fund kësaj gjendjeje.

- Domethënë, mendoni se i duhet dhënë fund? – u kap pas fjalës së kunatit Aleksei Aleksandroviçi. - Po si? - e pyeti me një gjest të pazakontë për të: lëvizi duart në mënyrë të çuditshme përpara fytyrës. - Nuk shoh si mund të dilet nga kjo gjendje.

- S'ka gjendje pa rrugëdalje, - tha Stepan Arkadiçi, u ngrit në këmbë dhe u gjallërua. - Një herë ke dashur të ndaheshit...Në qofsh i bindur, që s'mund të rroni të lumtur...



- Lumturinë mund ta kuptoj ndryshe njëri dhe ndryshe tjetri. Ta zëmë që pranoj çdo gjë, për veten unë asgjë nuk dëshiroj. Si mund të dilet nga kjo gjendje?

- Në dëshironi të dini mendimin tim, - tha Stefan Arkadiçi me buzagazin e tij të ëmbël femëror, që ia lehtësonte brengën tjetrit, me të cilin kishte folur dhe me Anën, dhe që ishte aq bindës, saqë Aleksei Aleksandroviçi e ndjeu veten të dorëzuar, të nënshtruar dhe të gatshëm për ta besuar atë që do i thoshte Stepan Arkadiçi. - Ajo me gojën e saj kurrë nuk do jua thotë, por kjo dhe vetëm kjo është dëshira e saj: ndërprerja e marrëdhënieve që lidhen me kujtimet e hidhura. Për mendimin tim, në kushtet e krijuara duhet menduar për krijimin e marrëdhënieve të reja. Ato arrihen vetëm me lirinë e të dyja palëve.

- Të ndahemi! - ia preu fjalën me neveri Aleksei Aleksandroviçi.

- Po. Për mendimin tim, ndarja është gjëja më e mirë, - ia përforcoi mendimin Stepan Arkadiçi dhe u bë lulëkuqe në fytyrë. - Ngado që ta kthesh, është zgjidhja më e arsyeshme për bashkëshortët e ndodhur në marrëdhëniet tuaja. Si i bëhet, kur dy familjarë nuk rrojnë dot më bashkë, kur jeta e përbashkët u është e pamundur? Gjëra që ndodhin. - Aleksei Aleksandroviçi psherëtiu thellë dhe mbylli sytë. - Duhet patur parasysh vetëm një rrethanë: në do njëri nga bashkëshortët të lidhet me martesë tjetër. Nëse nuk dëshiron, çështja thjeshtohet krejt, - tha Stepan Arkadiçi që qe çliruar nga stepja dhe droja.

Aleksei Aleksandroviçi, i mërdhirë nga lufta e brendshme, nëpërdhëmbi disa fjalë të pakuptueshme, por përgjigje nuk i dha kunatit. Atë që Stepan Arkadiçi e kishte marrë për më të thjeshtën e të thjeshtave, Aleksei Aleksandroviçi e kishte rrëkëllyer me qindra herë në mendje. Jo vetëm s'i dukej e thjeshtë, por i dukej e pamundur. Ndarja, që e kishte shqyrtuar në mendjen e tij nga çdo anë, tani po i dukej e pamundur, sepse ndjenja e dinjitetit vetjak dhe respekti ndaj fesë nuk ia lejonin ta bënte me faj të shoqen për shkelje kurore, aq më tepër që kishte qenë ai vetë njeriu që ia kishte falur të gjitha dhe kishte filluar ta donte rishtas, pra, s'kishte si e padiste për marrëdhënie jo të rregullta me dikë tjetër dhe ta damkoste. Kishte edhe shumë arsye të tjera që, sipas tij, ndarja ishte e pamundur. Ç'do të bëhej me djalin? Ta lije me të ëmën, ishte e pamundur. Si grua e ndarë, do të krijonte familje tjetër, të paligjshme. Si trajtimi ashtu dhe edukimi i thjeshtrit viheshin në pikëpyetje. Ta mbante vetë? E dinte që do të qe shpagim, kurse ai s'ushqente ndjenja hakmarrjeje. Dhe kryesorja: po ta ndante, Ana do të merrte fund. I rëndonin si plumb në zemër fjalët e Daria Aleksandrovnës: me ndarjen

vetëm provonte egoizmin e vet, kurse Anën e merrte në qafë. Kur i lidhte këto fjalë me faljen, me ndjenjën e re që provonte për fëmijët, mbante një qëndrim tjetër ndaj ndarjes. Të pranonte të ndaheshin, ta linte të lirë Anën, donte të thoshte, siç e kuptonte ai, të këpuste çdo lidhje me fëmijët, që i donte dhe që ishin hallka e fundit që e lidhnin me jetën, por edhe t'i hiqte asaj mbështetjen e fundit të jetës, ta shtynte në greminë. Po ta ndante, e dinte që do të martohej me Vronskin, kjo lidhje do ishte e paligjshme, kriminale, sepse sipas ligjit të kishës, gruaja e ndarë nuk martohej dot me tjetër në të gjallë të bashkëshortit të parë. "Do të bashkohet me të dhe pas një-dy vjetësh ai do ta braktisë, mund të krijojë edhe ndonjë lidhje të re e ç'nuk mund të mos i ndodhë pastaj. Fajtor i shkatërrimit të saj të plotë do jem unë, që pranova ndarjen", - arsyetonte me vete Aleksei Aleksandroviçi. I qe kthyer dhe stërkthyer këtyre arsyetimeve dhe qe i bindur që çështja e ndarjes nuk ishte e thjeshtë, siç pohonte kunati, ishte krejt e pamundur. Nuk i besonte ato që i thoshte Stepan Arkadiçi, për çdo fjalë të tij kishte një mijë kundërshtime, por për të dëgjuar e dëgjonte, e ndiente se prapa atyre fjalëve trupëzohej fuqia e vrazhdë që drejtonte jetën e këtij dhe kësaj fuqie druhej t'i nënshtrohej.

- Çështja është ç'kushte parashtron ti vetë për këtë ndarje? Ajo nuk të kërkon asgjë, nuk guxon të të kërkojë; e lë çdo gjë në dorën e shpirtmadhësisë tënde.

"O perëndi! Ç'të keqe të paskam bërë? - tha me vete Aleksei Aleksandroviçi dhe iu kujtuan hollësitë e ndarjes, kur burri merr përsipër fajin dhe në po atë mënyrë, siç e kishte mbuluar me duar fytyrën atëherë Vronski, e mbuloi tani fytyrën nga turpi.

- Je i tronditur, të kuptoj. Po ta mendosh me gjakftohtësi...

"Atij që të qëllon në njërën faqe, ktheji tjetrën; në ke dy këmisha, jepja njërën tjetrit," - iu kujtuan fjalët e shenjta.

- Po, po! - thirri me zërin piskamë. - E marr mbi vete fajin, turpin, edhe djalin ia lë, por... a nuk do të ishte më mirë të mos e bënim tani? Bëj ç'të duash...

I ktheu krahët kunatit dhe u ul në karrige me fytyrë nga dritarja. Ishte pikë vreri, i vinte turp nga vetja, por edhe i gufonte shpirti nga përdëllimi i padëgjuar.

Stepan Arkadiçi e shihte i mallëngjyer. Priti i heshtur.

- Aleksei Aleksandroviç, - i tha pas disa çastesh. - Ma besoni këtë që do ju them: Ana e çmon shpirtmadhësinë tuaj. Me ç'po duket, i tillë qenka vullneti i Zotit! - Tha kështu dhe e ndjeu që kishte thënë një marrëzi dhe me zor e mbajti të qeshurën.



Aleksei Aleksandroviçi deshi t'i përgjigjej, por lotët nuk e lanë të fliste.

- Kështu qenka e shkruar, s'ke nga ia mban, duhet pajtuar. Për mua, fatkeqësia juaj është fakt i kryer; po mundohem t'ju ndihmoj edhe atë, edhe ju, - i tha Stepan Arkadiçi.

U largua nga kunati i prekur deri në thellësi të shpirtit, por kjo s'e pengoi ta ndiente gëzimin e arritjes, ishte më se i sigurt që Aleksei Aleksandroviçi nuk do ta kthente mbrapsht fjalën e dhënë. Këtij ngazëllimi iu bashkëngjit edhe mendimi se, pasi të mbyllej çështja, do e pyeste të shoqen, të afërmit dhe miqtë: "Cili është ndryshimi ndërmjet meje dhe perandorit?" Po vetë do të përgjigjej: "Perandori bën ndarje dhe nga kjo askush s'ka mirë, kurse unë bëra një ndarje që u bëri qejfin tre vetave..." Mandej do u bënte këtë pyetje: "Po ngjasimi ndërmjet meje dhe perandorit cili është?" Po, jo! "Do mendoj t'u them ndonjë diçka më të bukur!" - tha me vete dhe vuri buzën në gaz.

## XXIII

Vronski mori një plagë të rrezikshme, por qëlloi me fat, që plumbi s'ia preku zemrën. Disa ditë u dergj në mes jetës dhe vdekjes. Kur u përmend dhe mundi të fliste, në dhomë u gjend Varja, kunata.

- Varja! - i thirri dhe e pa i vrenjtur. - U plagosa pa dashje. Ngule mirë në mendje këtë dhe thuajua edhe të tjerëve. Ajo që bëra ishte marrëzi!

Pa i kthyer përgjigje, Varja u përkul mbi të, ia ledhatoi fytyrën me shikimin e syve të çiltër dhe me një buzëqeshje gëzimi. Vronski e pa me sytë e kthjellët, të qetë, por shikimin e kishte të rreptë.

- E po, lavdi Zotit! - i tha ajo. - Të dhemb plaga?

- Më dhemb pak këtu, - i tha dhe i tregoi gjoksin.

- Po ta ndërroj plagën.

Ndërsa kunata i ndërronte plagën, Vronski e shihte në heshtje me nofulla të shtrënguara. Kur mbaroi, ia përsëriti:

- Nuk fola përçart. Të lutem, bëj çmos që askush të mos mendojë që desha të vras veten.

- Askush s'mendon e s'thotë. Por besoj, që tjetër herë nuk do të plagosesh më padashur? - i tha me buzagaz pyetës.

- As unë nuk besoj, por, më mirë do të kishte qenë...

Dhe qeshi trishtueshëm.

Sidoqoftë, kur plaga filloi t'i mbyllej dhe pak nga pak po e merrte veten, Vronski u çlirua nga një pjesë e trishtimit. Me atë që kishte bërë, sikur e kishte larë turpin dhe poshtërimin që e përvëlonin. Tani për Aleksei Aleksandroviçin mund të mendonte i qetë: ia çmonte zemërmadhësinë, vetja s'po i dukej i përçmuar. S'kaloi shumë dhe jeta i rrodhi si më parë: njerëzit mund t'i shihte drejt në sy, mund të bënte jetën që kishte më për zemër. Veç, kishte dhe një brengë, që s'po e shkulte dot nga shpirti: Anën e kishte humbur përgjithmonë. Ç'nuk bënte për ta qetuar dhe ngushëlluar veten, por dëshpërimi i kufizonte me makthin. E kishte marrë të prerë vendimin: pas gjithë kësaj që ndodhi, s'kishte si të vazhdonte të qëndronte më ndërmjet Anës së penduar dhe Aleksei Aleksandroviçit përdëllimtar, por, ama, edhe lot të nxehtë s'kishte si të mos derdhte për humbjen e dashurisë, s'po i shlyente që s'po i shlyente dot nga kujtesa orët e lumtura, që kishte kaluar me të, të cilat aq pak i kishte çmuar atëherë dhe që e robëronin tani me bukurinë mahnitëse dhe mallin përvëlues.

Serpuhovski kishte menduar ta dërgonte me një punë në Tashkent, Vronski pranoi pa asnjë ngurim. Por sa më shumë afronte koha e nisjes, aq më tepër po e rëndonte vetëflijimi në emër të asaj, që ai e quante detyrë. Plaga iu mbyll, filloi të dilte dhe të përgatitej për udhë. "Ta shihja dhe një herë, pastaj le të bëhej si të bëhej", - thoshte me vete. Mendimin ia shfaqi vetëm Betsit. Enkas për këtë kjo i bëri vizitë Anës dhe i solli përgjigje negative. "Aq më mirë, - tha me vete Vronski. - Ishte një dobësi e imja; takimi me Anën do m'i përpinte edhe fuqitë e fundit, që më kanë mbetur".

Të nesërmen Betsi erdhi vetë në mëngjes dhe i tha Vronskit se kishte marrë vesh nga Obllonski që Karenini kishte pranuar të ndahej me të shoqen. Lajmi ishte i sigurt. Ai mund ta shihte.

Pa e përcjellë kushërirën, duke e shkelur me këmbë vendimin e marrë, pa e pyetur se kur mund të vinte ta shihte, Vronski u nis për te Kareninët. I ngjiti me vrap shkallët, pa parë e pa vënë re kënd, pastaj me hap të shpejtë, duke e përmbajtur me vështirësi veten, që të mos vraponte, hyri në dhomën e saj. Pa u menduar dhe pa e çarë fare kokën në ishin vetëm apo kishte dhe të tjerë, e shtrëngoi fort në gji dhe ia mbuloi me të puthura fytyrën, qafën, krahët, duart.

Ana ishte përgatitur për këtë takim, e kishte parapërgatitur ç'do t'i thoshte, por asgjë nga ato që kishte menduar nuk i tha: flaka e dashurisë së tij e gllabëroi të tërën. Deshi ta qetësonte atë dhe ta përmbante veten,



por s'qe e mundur. I dridheshin buzët dhe aq fort, sa për një kohë të gjatë s'qe në gjendje t'i thoshte asnjë fjalë.

- Ti më pushtove të tërën, jam e jotja, - i tha më në fund, duke ia shtrënguar fort dorën pas gjoksit.

- Kështu dhe duhej të ishte! - i tha ai - Sa të jemi gjallë, kështu do jetë. Tani e kam më të qartë se kurrë.

- Ashtu është, - ia ktheu ajo, duke u zbehur gjithë më tepër dhe duke ia pushtuar kokën me krahë. - Sidoqoftë, ka diçka të tmerrshme në këtë mes pas gjithë atyre që ngjanë.

- Të gjitha do kalojnë; të gjitha do harrohen; do jemi të lumtur! Dashuria jonë, në do të bëhet edhe më e fortë, do të bëhet vetëm e vetëm ngaqë brenda saj fshihet diçka e tmerrshme, - i tha ai duke ngritur kokën dhe duke zbuluar, me të qeshurën e të lumturit, dhëmbët e bardhë, të fortë.

Edhe ajo nuk mund të mos i përgjigjej me buzëqeshjen rrezëllitëse dhe jo fjalëve, por vështrimit të tij të ndezur nga zjarri i dashurisë. Ia mori dorën dhe ledhatoi me të faqet e ftohura dhe flokët e prerë shkurt.

- E ç'i ke këta flokë kaq të shkurtër? Po sa të shkojnë pa! Dukesh si djalë! Po sa e zbehtë që je!

- Jam shumë e dobët, - tha dhe qeshi me dëshpërim. Buzët përsëri iu drodhën.

- Do shkojmë në Itali. Do ta marrësh veten, - i tha ai.

- Pse, a është e mundur që ne të rrojmë si burri me gruan, të jemi të dy vetëm, të kemi familjen tonë? - i tha Ana dhe e vështroi drejt në sy.

- Çuditem që s'e kemi bërë më parë këtë jetë.

- Stiva thotë që ai pranon të bëjë çdo gjë, por unë nuk mundem ta pranoj zemërgjerësinë e tij, - tha ajo e menduar, duke parë diku larg. - Nuk e dua ndarjen, tani s'më bëhet vonë për asgjë. Një gjë s'e di: ç'do të vendosë ai për Seriozhën.

Vronski nuk po arrinte dot ta kuptonte si mund t'i fliste për të birin, për ndarjen nga i shoqi në ca çaste si këto. E ç'rëndësi kishin në krahasim me dashurinë e tyre?

- Mos fol për këto! As mos mendo! - i tha duke ia marrë dorën dhe duke ia shtrënguar në të vetat. E bëri për t'ia larguar mendjen nga ato shqetësime. Por Ana e kishte tretur larg shikimin e syve të mjegulluar.

- Ah! Pse nuk vdiqa më mirë! - tha dhe lotët i rrodhën nëpër faqe; u përpoq të vinte buzën në gaz, që të mos ia prishte humorin.

Të kishte qenë më parë, me atë kuptim që kishte për gjërat, Vronski do ta quante tepër joshëse detyrën e rrezikshme që i ofronin në Tashkent,

madje do ta quante se ishin duke i bërë nder, por tani, pa e vrarë fare mendjen, e kundërshtoi. E vuri re pakënaqësinë e eprorëve, ndaj kërkoi menjëherë daljen në lirim.

Pas një muaji, Aleksei Aleksandroviçi mbeti vetëm me djalin; Ana me Vronskin u nisën jashtë shtetit. Ana e kundërshtoi prerë ndarjen me të shoqin.

# Pjesa e Pestë

## I

Princesha Sherbackaja e quante të pamundur martesën para kreshmëve, kishin mbetur vetëm pesë javë dhe nuk ishte gati as gjysma e pajës, por nuk kishte si të mos ishte edhe e njëmendjeje me Levinin, që thoshte se pas kreshmëve do të ishte vonë; tetoja plakë e princit Sherbacki ishte shumë e sëmurë, mund edhe të vdiste, zija do ta shtynte martesën edhe kushedi sa kohë. E ndau pajën në të madhe e në të vogël dhe e preu mendjen ta bënin dasmën para kreshmëve. Paja e vogël do ishte gati menjëherë, pajën e madhe do t'ua çonin më pas. I vinte plasje që Levini nuk po i përgjigjej seriozisht, në e pranonte apo nuk e pranonte. Ishte një vendim i arsyeshëm: çifti fill pas dasmës do shkonte në fshat, paja e madhe nuk do t'u duhej.

Levini vazhdonte të endej si i dehur, i dukej sikur ai dhe lumturia e tij përbënin qëllimin kryesor dhe të vetëm të ekzistencës njerëzore. Nuk kishte pse mendonte dhe kujdesej për asgjë, për të vepronin të tjerët. Madje, nuk i gëlonte në mendje as ndonjë plan apo synim për të ardhmen, gjithçka ua kishte besuar të tjerëve dhe e dinte që punët do shkonin si s'kishte më mirë. Edhe i vëllai, Sergei Ivaniçi, edhe Stepan Arkadiçi, edhe princesha i thoshin ç'duhej të bënte dhe si ta bënte. Ai me të gjithë ishte i njëmendjeje. I vëllai i gjeti paratë, princesha e këshilloi të shkonte pas dasmës në Moskë, Stepan Arkadiçi i thoshte të shkonte jashtë shtetit; asnjërit nuk ia prishte. "Si të doni ju, si t'ju pëlqejë juve! Jam i lumtur, ju

as i shtoni e as i hiqni dot gjë lumturisë sime me ato që thoni dhe bëni!", - dukej sikur thoshte me vete. I tregoi Kitit për dëshirën e Stepan Arkadiçit, u habit shumë kur pa që kjo nuk e mirëpriti. Ajo kishte pikësynimet e veta për jetën e tyre të ardhshme. E dinte që Levini ishte i zënë me punë në fshat dhe u ishte përkushtuar me shpirt atyre. Ç'punë ishin nuk e dinte dhe nuk përpiqej t'i mësonte, por kjo nuk e pengonte Kitin t'i cilësonte si shumë të rëndësishme. E dinte që vendbanimin do ta kishin në fshat, aty dhe donte të shkonte menjëherë e jo jashtë shtetit. Ky vendim i prerë e habiti Levinin, por shpërfillës ndaj çdo gjëje siç ishte, iu lut Stepan Arkadiçit të nisej menjëherë për në fshat dhe ta përgatiste çdo gjë me shije, ashtu si dinte ai.

Stepan Arkadiçi u kthye pasi i vuri në vijë të gjitha, pritej vetëm mbërritja e çiftit. Kur u takua me Levinin, e pyeti:

- Po vërtetim rrëfimi ke?

- Jo. Pse?

- Pa të s'të vënë kurorë.

- Ah! - thirri Levini. - Po unë kam nëntë vjet që nuk mbaj kreshmë. As që më shkoi në mendje.

- Bukur, besa, - i foli me të qeshur Stepan Arkadiçi, - kurse mua më quan nihilist! S'ke si ia bën, duhet mbajtur kreshmë.

- Po kur? Kanë mbetur vetëm katër ditë.

Stepan Arkadiçi edhe këtë e rregulloi. Levini mbajti kreshmë. Si njeri që nuk besonte, por që e respektonte besimin e tjetrit, Levini e kishte tepër të vështirë pjesëmarrjen në ceremonitë fetare. Në këtë gjendje shpirtërore që ishte, të shtirej si fetar i dukej jo vetëm e rëndë, por krejt e pamundur. Si mund të gënjente apo të tallej me punët e fesë në këto çaste të lulëzimit të bujshëm të dashurisë? Jo, këtë nuk mund ta bënte! Iu lut Stepan Arkadiçit ta merrte vërtetimin pa qenë nevoja të mbante kreshmë, por ky iu përgjigj se ishte punë që s'bëhej.

- E ç'të kushton? Punë dy ditësh. Prifti është një plak i zgjuar dhe shumë i dashur. Do të ta heqë dhëmbin aq lehtë, sa s'do ta ndiesh fare.

Duke dëgjuar meshën e parë, Levini u orvat të përtërinte ndjenjat e forta fetare, që provonte kur kishte qenë gjashtëmbëdhjetë-shtatëmbëdhjetë vjeç. Por hoqi dorë shpejt, u bind që ishte e pamundur. U përpoq ta shihte meshën si diçka të parëndësishme, boshe, njëlloj si zakoni i bërjes së vizitave, por e ndjeu që as këtë nuk mund ta bënte. Levini mbante ndaj fesë atë qëndrim që mbante shumica e bashkëkohësve, fare të papërcaktuar. Për të besuar nuk mund të besonte, por nuk ishte as plotësisht i bindur që feja ishte e gabuar. Nuk e kuptonte rëndësinë e



asaj që bënte, por nuk mund të qëndronte as shpërfillës dhe ta quante formalitet të kotë; e digjte turpi dhe rrinte si mbi gjemba, ngaqë bënte diçka që nuk e kuptonte. Një zë i brendshëm i thoshte se kjo që po bënte ishte e rreme, jo e mirë.

Sa mbajti shërbesa, herë u vinte veshin lutjeve dhe përpiqej t'u jepte një kuptim, që afronte me pikëpamjet e tij, herë e ndiente që s'mund t'i kuptonte dhe duhej të mbante qëndrim, prandaj bënte çmos të mos i dëgjonte, merrej me mendimet, vrojtimet dhe kujtimet vetjake, që i roisnin me gjallëri të çuditshme në kokë në mjedisin festiv të kishës. Dëgjoi dhe meshën e dytë. Të nesërmen u çua më herët se zakonisht dhe esëll shkoi në kishë për t'u njohur me rregullat dhe për t'u rrëfyer. Përveç një ushtari të liruar, të vobektë, dy plakave dhe priftërinjve, nuk kishte njeri tjetër.

Një dhjak i ri, i hollë dhe i gjatë, me kockat e shpatullave që i vizatoheshin shkoqur nën rason e hollë, i doli përpara, e çoi te një tryezë pranë murit dhe zuri të thoshte lutjen. Tërë kohën, sidomos për shkak të përsëritjes së dendur dhe të shpejtë të fjalëve "mëshirona, Zot!", që tingëllonte si "mëshironas", Levini ndiente t'i qenë kyçur mendimet, nuk duheshin ngacmuar, ndryshe do ta vërshonte mishmashi. Duke qëndruar prapa dhjakut, i punonte mendja gjetiu. "Sa shumë që shpreh dora e saj", - tha me vete, duke kujtuar çastet e kaluara me Kitin, kur rrinin pranë tryezës te këndi. Nuk flisnin, ajo vuri duart mbi tryezë, i hapi dhe i mbylli disa herë shpejt, qeshi me atë që po bënte. Iu kujtua si ia puthi dorën dhe syri i vajti te vijat që bashkoheshin në pëllëmbën e saj bojë rozë. "Përsëri kjo "mëshironas", - tha me vete, bëri kryqin, u përkul dhe pa si përkulej para tij edhe shpina hollake e dhjakut. "Pastaj ma mori ajo dorën, më pa vijat në pëllëmbë. - Dorë e mrekullueshme! - belbëzoi". Pa dorën e vet, pastaj atë të dhjakut. "Nga fundi duhet të jetë, - mendoi. - Jo, e nisi nga e para. Dhe pasi i vuri mirë veshin lutjes, shtoi: - Mbaroi. Po falet. Kështu bëjnë para fundit".

Pasi mori nën dorë trerubëlshen, dhjaku i tha se po shkonte ta bënte gati vërtetimin dhe duke trokitur me çizmet e reja nëpër pllakat e kishës bosh, hyri në altar. S'kaloi shumë dhe nxori kokën e i bëri shenjë me gisht Levinit. Mendimet e kyçura i lëvrinë në kokë, por ky i tulati sakaq. "Do rregullohet", - tha me vete dhe iu drejtua amvonës. Ngjiti disa shkallë dhe në të djathtë pa priftin, një plakush me mjekër të rrallë, të thinjur, me sy të lodhur, por që shprehnin mirësi. Qëndronte para ipitafit dhe shfletonte lutësorin. Iu përkul pak Levinit dhe zuri të thotë lutjen, siç bëjnë zakonisht priftërinjtë. Me ta mbaruar, u përkul thellë dhe u

kthye me fytyrë nga Levini.

- Jezu Krishti qëndron i padukshëm dhe dëgjon rrëfimin tuaj, - tha, duke treguar Krishtin e kryqëzuar. - A besoni në atë që thotë kisha jonë apostolike? - vazhdoi, duke e larguar shikimin nga Levini dhe duke i lidhur duart nën petrahil.

- Kam dyshuar dhe edhe tani dyshoj, - nëpërdhëmbi Levini me një zë të pakëndshëm dhe heshti.

Prifti priti një hop mos shtonte diçka, pastaj mbylli sytë dhe foli shpejt në dialektin e Vladimirskut.

- Dyshimet janë dobësitë e njeriut; duhet falur e duhet lutur, që Zoti i plotmëshirshëm të na e forcojë besimin. Ç'gjynahe keni? - shtoi pa vonuar, si të donte të mos humbte kohë.

- Gjynahu im kryesor është dyshimi. Dyshoj për çdo gjë, thuajse tërë kohën jam në dyshime.

- Dyshimet janë dobësi e njeriut, - përsëriti prifti. - Cilat janë dyshimet tuaja kryesore?

- Dyshoj për çdo gjë. Ndonjëherë dyshoj edhe për qenien e Zotit, - i doli padashje Levinit dhe u tmerrua nga këto fjalë të pahijshme që nxori. Po priftit, me sa dukej, ato fjalë nuk i bënë ndonjë përshtypje kushedi çfarë.

- E ç'dyshime mund të keni për qenien e Zotit? - e pyeti me ngutje, me një buzagaz thuajse të padukshëm.

Levini heshti.

- Ç'dyshime mund të keni për Krijuesin, kur sodisni krijimet e tij? - vazhdoi prifti nguturazi, siç e kishte zakon. - E kush e stolisi qiellin me yje? Kush ia dha tokës këtë bukuri? Si u bënë këto pa Krijuesin? - tha dhe ia nguli shikimin pyetës.

Levini e ndiente që nuk ishte aspak e hijshme të hynte në debate filozofike me priftin, ndaj tha vetëm atë që lidhej drejtpërdrejt me çështjen:

- Nuk e di.

- Nuk e ditkeni? Si mund të dyshoni që është Zoti ai që e ka selitur çdo gjë? - e pyeti me një habi gazmore në zë.

- Unë asgjë nuk kuptoj, - i tha Levini dhe u skuq, ngaqë e ndjeu sa pa vend ishin ato fjalë; veç në gjendjen që ndodhej ashtu ishte.

- Faljuni Zotit! Lutjuni Zotit! Edhe etërit e shenjtë kanë vuajtur nga dyshimi, edhe ata i janë lutur Zotit t'ua forconte besimin. Djalli nuk është pa forca, nuk duhet t'i jepeni. Faljuni Zotit! Lutjuni Zotit! - përsëriti nguturazi.



Heshti i menduar.

- Më thanë se po martoheni me të bijën e besimtarit dhe të birit tonë, princit Sherbacki? - shtoi duke buzëqeshur. - Vajzë për kokë të vajzës!

- Po, - iu përgjigj Levini, që ndjeu t'i skuqet faqja për priftin. "Ç'i duhet të pyesë për këtë gjatë rrëfimit?" - tha me vete.

Si të donte t'i përgjigjej kësaj pyetjeje të pabërë, prifti shtoi:

- Po lidheni me martesë, paçi bekimin e Zotit dhe u bëfshi me trashëgimtarë. Kështu? Po ç'edukatë do ju jepni fëmijëve, nëse nuk e mposhtni tundimin e qoftëlargut për të mos besuar? - i tha me qortim në zë. - Në e daçi pjellën tuaj, si baba i mirë, nuk do t'i dëshironi vetëm pasuri, mbrothësi, nderim; do të dëshironi përdëllimin, prirjen për të përqafuar të vërtetën. Kështu? Ç'përgjigje do i jepni, kur vogëlushi i padjallëzuar t'ju pyesë: "Babi! Kush e seliti tërë këtë begati të botës që s'ka të çmuar: tokën, ujërat, diellin, lulet, barin?" Mos vallë do i thoni: "Nuk e di"? Po nuk keni si të mos e dini, kur Zoti i madh përdëllimtar ua ka zbuluar. Apo kur t'ju pyesë: "Ç'më pret në jetën e përtejme?" Ç'përgjigje do të jetë ajo, kur ju vetë nuk e dini? Mos do ta lini të merret në qafë nga tundimet e botës dhe të djallit? Nuk është mirë! - përfundoi, mënjanoi paksa kryet dhe e pa Levinin me sytë e tij të mirë e të ëmbël.

Levini parapëlqeu heshtjen, jo sepse nuk donte t'i hynte debatit, por sepse kurrë ndonjëherë nuk kishte patur të bënte me pyetje si këto. Do kishte kohë të thellohej dhe t'u përgjigjej pasardhësve.

- Po kapërceni pragun që ju nxjerr në rrugën, nga e cila nuk keni për t'u shmangur. Lutjuni Zotit, që me mirësinë e tij t'ju mëshirojë e t'ju ndihë, - i tha. - "O Zot i madh, Jezu Krisht, me përdëllimin dhe mirësinë tënde, që nuk kanë të sosur, falja mëkatet birit tënd..."

Si mbaroi lutjen e faljes së mëkateve, prifti e bekoi dhe e la të lirë.

Kur u kthye në shtëpi, Levini ishte i gëzuar që ajo ditë e sikletshme kishte kaluar dhe qe ndarë si s'kishte më mirë: nuk kishte patur nevojë të gënjente. Përveç kësaj, ruante një kujtim të vagullt për ato fjalë jo dhe aq pa kuptim të atij plakushi të mirë dhe të dashur. Kishte në atë mes diçka që duhej qartësuar.

"Kuptohet, jo tani, - tha me vete. - Më vonë."

Më shumë se kurrë ndiente një përshtjellim në shpirt; në qëndrimin ndaj fesë po vinte re atë këndshikim që e kishin dhe shumë të tjerë dhe që atij nuk i pëlqente, për të cilin e kishte qortuar dikur mikun e vet, Svijazhskin.

Mbrëmjen e kaloi me të fejuarën te Dolli. Gëzimi i buiste dukshëm.

Në bisedë me Stepan Arkadiçin e krahasoi veten me qenin e mësuar, që pasi ka kapërcyer rrethin, kuis dhe spërdridhet, tund bishtin dhe hovën sa në tryezë, sa në parvazin e dritares.

II

Ditën e dasmës Levini, siç e donte zakoni (princesha dhe Daria Aleksandrovna u mbaheshin pikë për pikë zakoneve), nuk duhej të shihej me nusen, hëngri drekë në hotel. I bënë shoqëri tre beqarë: Sergei Ivaniçi, Katavasovi, një shok universiteti i Levinit, tani profesor i shkencave të natyrës, të cilin e takoi në rrugë dhe e mori me vete dhe Çirikovi, një gjyqtar paqi, shok i Levinit nga koha e gjuetisë së arinjve dhe nun në ceremoninë e martesës. Dreka kaloi gëzueshëm. Sergei Ivaniçi ishte në qejf dhe zbavitej me origjinalitetin e Katavasovit. Ky, i ledhatuar në sedër nga vëmendja dhe suksesi, krekosej dhe kapardisej, kurse Çirikovi, me kënaqësi dhe shpirtmadhësi, mbështeste bisedimin e ndezur.

- Po ja, - thoshte Katavasovi, duke i zgjatur paksa fjalët, një zakon nga mësimdhënia në universitet. - Të marrim qoftë edhe mikun tonë, Konstantin Dmitriçin. Sa i aftë ka qenë. Ka qenë, tani nuk është më. Kur mbaroi universitetin, linte kokën pas shkencës, ishte njeri përsëmbari; tani gjysmën e aftësive e shpenzon për të mashtruar veten, gjysma tjetër i shkon për të përligjur mashtrimin.

- Armik më të betuar të martesës se ju s'më kanë parë sytë, - i tha Sergei Ivaniçi.

- Jo, unë nuk jam armik, jam për ndarjen e punës. Kush nuk bën dot asgjë, duhet të bëjë njerëz, të tjerët duhet t'i përkushtohen shkollimit dhe lumturimit të tyre. Unë kështu mendoj. Vetëm syleshët nuk e shquajnë dot, unë nuk jam nga ata.

- Sa do të më bëhet qejfi, kur të marr vesh që keni rënë në dashuri! - i tha Levini. - Për një gjë ju lutem: mos harroni të më ftoni në dasëm.

- Po unë kam rënë në dashuri!

- Me sepjet... E dini, - iu drejtua Levini vëllait, - Mihaill Semioniçi po shkruan një libër për ushqimin dhe...

- Mos i ngatërroni gjërat! Nuk ka rëndësi për çfarë. Puna është që vërtet kam rënë në dashuri me sepjet.

- Por kjo nuk do ju pengojë ta doni gruan.

- Sepjet jo, por gruaja po.

- Si kështu?



- Do ta shihni vetë. Ja, juve ju pëlqen t'i administroni pronat. të merreni me gjueti... do e shihni ç'pengesa do ju dalin!

- Erdhi Arhipi dhe më tha që në Prudni drerët nuk kanë të numëruar: ka edhe dy arinj, - tha Çirikovi.

- Mua s'më keni për këto punë.

- Hë, de? - kërceu Sergei Ivaniçi. - Lamtumirë, o gjueti e arinjve! S'të lë gruaja!

Levini vuri buzën në gaz. Ky moslejim i gruas iu duk aq këndellës, saqë ishte gati të hiqte dorë përgjithmonë nga kënaqësia e gjuetisë së arinjve.

- Sidoqoftë, gjynah që ata dy arinjtë do i gjuajnë pa ju. Ju kujtohet hera e fundit në Hapillov? Gjah i bukur do ishte! - tha Çirikovi

Levini nuk donte ta dëshpëronte shokun dhe t'i thoshte se s'mund të kishte kurrë diçka të bukur pa *atë*, prandaj heshti.

- Pse kot është bërë zakon t'i jepet lamtumira jetës së lirë të beqarisë? - tha Sergei Ivaniçi. - Sado i lumtur qofsh, liria është e dhembshur.

- Pse kot ka shkruar Gogoli për dhëndrin që donte të hidhej nga dritarja?

- Që ka diçka në këtë mes, ka, por ja që nuk thuhet! - tha Katavasovi dhe qeshi me të madhe.

- Hë, de, dritarja hapur është... Nisemi për në Tver! Arusha na pret në guvë. Me trenin e orës pesë! Le të bëjnë si të duan këta këtu, - tha Çirikovi me të qeshur.

- Ja që, për perëndi, s'e gjej në veten time ndjenjën e keqardhjes për lirinë, - u tha me buzën në gaz Levini.

- Po sepse keni në shpirt një mishmash dhe asgjë nuk mund të gjeni, - ia ktheu Katavasovi. - Sa të qetësoheni pak dhe do ta gjeni!

- S'besoj... Të ishte si thoni ju, përveç ndjenjës (nuk donte ta shqiptonte në prani të tyre falën dashuri) ... dhe lumturisë, do ta ndieja sadopak edhe keqardhjen për lirinë... Kurse mua, përkundrazi, më gëzon kjo humbje lirie.

- Keq! Tip i pashpresë! - tha Katavasovi. - Të pimë për shërimin e shpejtë të tij ose më mirë po e ngremë që qoftë dhe një e njëqindta e dëshirave iu plotësoftë. Dhe do të jetë një lumturi, që nuk është parë në tokë!

Me të ngrënë drekën, të ftuarit ikën që të kishin kohë të visheshin për dasëm.

Kur mbeti vetëm, Levini solli në mendje fjalët e beqarëve dhe

edhe njëherë e pyeti veten: a ndiente, vallë, keqardhje për atë liri, për të cilën kishin folur rreth tryezës? Qeshi vetë me veten. "Liria?... E ç'hyn ajo në punë? Lumturi për mua është dashuria për të, të jetuarit me dëshirat e saj, mendimet e saj, pra, të mos kem kurrfarë lirie. Unë këtë lumturi dua!"

"Po, a ia di vallë mendimet, dëshirat, ndjenjat?"- i pëshpëriti befas një zë. Buzagazi iu fshi nga fytyra, qëndroi i menduar. E pushtoi një ndjenjë e çuditshme, një përzierje frike dhe dyshimi, dyshim për gjithçka.

"Po në s'më dashuron? Po në pranoi të martohet vetëm për të patur një burrë. Ç'do të ndodhë nëse as vetë ajo s'e di ç'është duke bërë? - e pyeti veten. - Mund t'i thërresë mendjes pas martesës dhe të bindet që s'më do dhe nuk mundet të më dojë". Ishin mendime të çuditshme, të mbrapshta këto që i vërshuan! Iu gjallërua xhelozia për Vronskin. Mbrëmja që e kishte parë një vit të shkuar me të, iu duk sikur kishte qenë dje. Dyshoi mos nuk ia kishte treguar të gjitha.

Brofi. "Jo, s'po bëj mirë! - i tha vetes me dëshpërim. - Po shkoj ta pyes, t'i marr fjalën e fundit: nuk jemi lidhur ende me martesë, mos është më mirë të mos e bëjmë? Më mirë kjo, sesa të jemi fatkeqë tërë jetën, sesa të turpërohemi, të mos i qëndrojmë besnikë njëri-tjetrit!" I dërrmuar nga makthi, i mbushur me urrejtje për njerëzit, për veten, për atë, doli i ndërkryer nga hoteli dhe shkoi tek ajo.

E gjeti në një nga dhomat e shërbëtorëve, ulur në një sënduk, duke kthyer e përkthyer bashkë me shërbëtoren fustanet e hedhura mbi shpinat e karrigeve dhe në dysheme.

- Ah! - thirri kur e pa dhe u çel nga hareja. - Si kështu? S'ju prisja! (ende i drejtohej herë me "ti" e herë me "ju") Po shoh fustanet e vajzërisë, kujt çfarë t'i fal...

- Ashtu? Shumë mirë! - i tha, duke parë i vrenjtur nga shërbëtorja.

- Dunjasha, dil pak. Të thërres më vonë, - i tha Kiti. - Ç'ke kështu? - e pyeti duke iu drejtuar vetëm me "ti". E pikasi atë shprehje të çuditshme të fytyrës, të tronditur e të zymtuar. E pushtoi frika.

- Kiti! Më beso! S'kam si e përballoj vetëm këtë dhimbje! - i tha në kulmin e dëshpërimit, duke qëndruar para saj krahëlëshuar dhe duke e parë me përgjërim. Nga fytyra e saj e dashur, e çiltër e kuptoi se asgjë nuk kishte nga ato që po ia copëtonin zemrën, por ja që duhej që ajo vetë t'ia davariste dyshimet. - Erdha të të them se ende ka kohë... të mos e hedhësh këtë hap të fundit...

- Çfarë? Unë asgjë nuk po kuptoj! Po ç'ke kështu?

- Mijëra herë ta kam thënë, s'mundem të mos mendoj... që nuk jam



i denjë për ty. Nuk duhej të pranoje të martoheshe me mua. Mendohu mirë. Mos bëj gabim? Mendohu mirë. Nuk mundesh të më dashurosh... Nëse... më mirë ma thuaj tani, - i foli pa e parë në sy. - Do jemi të mjerë. Kush të dojë, le të thotë ç'të dojë, unë them se nuk ka më keq se mjerimi i përhershëm... Më mirë tani, ka ende kohë...

- Nuk po të kuptoj! - iu përgjigj ajo e frikësuar. - Mos je duke hequr dorë... Çfarë nuk duhet bërë?

- Po, nëse nuk më dashuron...

- Mos ke lojtur! - thirri e kuqe flakë nga zemërimi.

Por fytyra e tij shprehte një dëshpërim aq të madh, saqë Kiti e përmbajti zemërimin dhe pasi i hoqi fustanet nga karrigia, u ul që t'i ishte më pranë.

- Ç'të shkrepi kështu në mendje? Ma trego!

- Po ja, mendoj që ti s'mund të më duash. Ç'kam unë që të më duash?

- O Zot! Po kjo ç'është? - tha dhe u shkreh në vaj.

- Ah! Ç'jam duke bërë! - thirri ai, u lëshua në gjunjë para saj dhe zuri t'i puthte duart.

Pas pesë minutash, kur hyri aty princesha, i gjeti të pajtuar. Kiti jo vetëm e siguroi që e donte, por duke iu përgjigjur pyetjes përse e donte, ia kishte bërë të qartë arsyen. I tha se e donte ngaqë e kuptonte, sepse ia njihte dëshirat. Ato ishin të mira. Shpjegimi atë e kënaqi. Princesha i gjeti pranë e pranë, të ulur mbi sënduk, duke kuvenduar në duhej t'ia falnin Dunjashës fustanin bojë kafe, me të cilin kishte qenë atë ditë, kur Levini i kishte propozuar të martoheshin; ai e kundërshtonte, ngulte këmbë t'i jepnin fustanin bojë deti.

- Po si s'e kupton që ajo është zeshkane dhe nuk i shkon?... Këtë që them, e kam menduar.

Ia shpjeguan princeshës përse kishte ardhur; kjo gjysmë me shaka, gjysmë seriozisht u pezmatua, e nisi për në hotel të vishej dhe të mos e pengonte Kitin të bënte tualetin. Nga çasti në çast pritej të vinte Sharli.

- Nuk ka vënë gjë në gojë tërë këto ditë, i ka ikur fytyra fare, kurse ti e mërzit edhe me këto marrëzitë e tua, - iu përvesh ajo. - Shko, shiko punën, shpirto!

Levini u kthye në hotel i penduar dhe i turpëruar, por përfundimisht i qetësuar. I vëllai, Daria Aleksandrovna dhe Stepan Arkadiçi, të veshur e të stolisur për këtë ditë të shënuar, po e prisnin për ta bekuar para ikonës. Koha nuk priste. Daria Aleksandrovna duhej të kthehej deri në shtëpi, që të merrte të birin, të pispillosur siç e kërkonte zakoni, i cili do

të mbante ikonën dhe do paraprinte nusen. Mandej, duhej nisur edhe një pajton për të marrë nunin. Pajtoni që do çonte Sergei Ivaniçin duhej të kthehej mbrapsht... Pra, kishte dhe jo pak punë për të bërë. Nuk duhej humbur as dhe një minutë, ora ishte gjashtë e gjysmë.

Bekimi para ikonës nuk doli gjë. Stepan Arkadiçi me ikonën ndër duar, me pamje solemne, por qesharake, pasi qëndroi përbri të shoqes, i tha Levinit të përkulej thellë, e bekoi me një buzagaz dashamirës, por edhe shpotitës dhe e puthi tri herë. Daria Aleksandrovna ndoqi shembullin e të shoqit, pastaj doli me ngut, por e ngatërroi që e ngatërroi se për ku duheshin çuar pajtonët.

- Bëjmë kështu: ti hip në pajtonin tonë dhe shko merr djalin. Sergei Ivaniçi është i lutur ta dërgojë mbrapsht pajtonin e tij, me të mbërritur.

- Me gjithë qejf, - pranoi Sergei Ivaniçi.

- Kurse ne do vijmë me të. Plaçkat i dërguat? - pyeti Stepan Arkadiçi.

- I dërguam, - iu përgjigj Levini dhe i tha Kuzmait ta ndihmonte të vishej.

## III

Një gjindje e madhe, sidomos gra, e kishte rrethuar kishën e ndriçuar për ceremoninë e martesës. Kush nuk mundi të zinte vend në hyrje, zgjaste kryet për të parë nga dritaret, përmes kangjellave.

Mbi njëzet pajtonë të rreshtuar nëpër rrugë ruheshin nga xhandarët. Oficeri, shpërfillës ndaj acarit, qëndronte te hyrja. Uniforma e re i llamburiste dhe i fekste. Vazhdonin të vinin pajtonë; gra të stolisura me lule në njërën dorë dhe me bishtin e fustanit në dorën tjetër, burra që hiqnin te dera kapelet e zeza, hynin në kishë. Brenda kisha ndriçohej nga lustra dhe nga qirinjtë e ndezur para ikonave. Prarimi në sfondin e kuq të ikonostasit, kornizat e gdhendura e të praruara të ikonave, llambadarët dhe shandanët e argjendtë, pllakat e dyshemesë, rruginat e shtruara, elpezetë pranë psaltirëve, shkallët e amvonës, librat e vjetër të nxirë nga koha, stolarët dhe petrahilët e qëndisur me fije ari, të gjitha shkëlqenin e llamburitnin. Në anën e djathtë të kishës së ngrohtë, në atë luzmë frakësh, kravatash të bardha, uniformash stofi, kadifeje, atllasi, flokësh, lulesh, supesh dhe llërësh të zbuluara, duarsh me doreza që vinin deri në bërryla, dëgjohej një gumëzhimë e përmbajtur, por e gjallë, që kthehej në ca kumbime të çuditshme nga kupola e lartë. Sa herë që



dëgjohej kërcitja e derës, gumëzhima shuhej, kokat ktheheshin nga dera në pritje të shihnin dhëndrin dhe nusen. Por dera qe hapur mbi dhjetë herë, kishte hyrë ndonjë dasmore apo dasmor i vonuar dhe kishte zënë vend me të ftuarit në anën e djathtë, ose ndonjë nga gjindja, që kishte mundur ta gënjente oficerin apo ta kishte lutur me përgjërime dhe qe bashkuar me ata që rrinin në anën e majtë. Edhe farefisi, edhe të ftuarit kishin filluar ta humbisnin durimin.

Në fillim nuk i dhanë kurrfarë rëndësie kësaj vonese, pastaj shikimet nga dera u shpeshtuan, zunë të pëshpëritnin mos kishte ndodhur ndonjë gjë. Nuk kaloi shumë dhe pritja zuri t'i bezdiste, por u shtirën sikur s'e kishin aty mendjen, thjesht bisedonin me njëri-tjetrin.

Kryedhjaku, si të donte t'u kujtonte që për të koha ishte flori, u kollit me padurim dhe aq fort, sa u tundën xhamat e dritareve. Te psaltirët u dëgjuan herë provat e zërit, herë kollitjet e psaltëve të mërzitur. Prifti, me raso bojë manushaqeje dhe brez të qëndisur, dërgonte orë e çast o kandolinaftin, o dhjakun për të parë në po vinte dhëndri, edhe vetë dilte nga dera anësore për të parë. Ndërkaq, njëra nga gratë s'duroi dot, pa orën dhe tha: "Çudi, që s'po duken!". Të ftuarit flisnin të shqetësuar, shprehnin me zë të lartë habinë, madje edhe pakënaqësinë. Njëri nga dëshmitarët u nis të merrte vesh ç'kishte ndodhur.

Tërë këtë kohë, Kiti, veshur me fustan të bardhë, me vello dhe me kurorë lulesh nerënxe në kokë, rrinte në sallonin e madh të shtëpisë së Sherbackëve dhe shihte në dritare; pranë i qëndronte ndrikulla dhe motra Lvova. Kishte më se një gjysmë ore që priste lajm nga dëshmitari për mbërritjen e dhëndrit në kishë.

Kurse Levini, në pantallona, por pa jelek dhe frak, ecejakte nëpër dhomë dhe zgjaste kokën nga dera e shihte në korridor. Njeriu i shumëpritur nuk dukej. Kthehej ku kishte qenë dhe, duke tundur krahët, i thoshte Stepan Arkadiçit, që pinte duhan në qejf të tij:

- A është ndodhur, vallë, ndonjë njeri, në një gjendje kaq të tmerrshme, prej budallai?

- Po, s'vajti mirë, - e miratoi ky, duke buzëqeshur për ta zbutur sadopak acarimin. - Po mos ki keq, do e sjellin.

- Po kësaj ç't'i thuash! - i tha Levini, duke u përpjekur ta përmbante zemërimin. - Ç'janë kështu këta jelekë të hapur. S'kanë pikën e kuptimit! E pamundur! - shtoi, duke vështruar pjesën e përparme të këmishës. - Po sikur t'i kenë çuar plaçkat në stacionin e trenit? - pyeti i dëshpëruar.

- Do veshësh këmishën time.

- Këtë duhet të kisha bërë.

- E pse tregohesh qesharak?... Ki durim! Do rregullohet.

Ja si qëndronte puna: Levini kishte kërkuar të vishej. Kuzmai, shërbëtori i tij i vjetër, i solli frakun, jelekun dhe gjithë ç'duhej.

- Po këmishën? - kishte thirrur Levini.

- Veshur e keni, - i qe përgjigjur i qetë dhe me buzën në gaz Kuzmai.

Kur e kishin urdhëruar t'i mblidhte plaçkat dhe t'i çonte te Sherbackët, (që andej në mbrëmje çifti do të nisej me tren), Kuzmai kishte hequr mënjanë frakun dhe gjithë ç'duhej, por kishte harruar këmishën. Ajo që kishte veshur në mëngjes ishte zhubrosur, nuk mund të mbahej me jelekun e hapur sipas modës. Të dërgonin njeri te Sherbackët, ishte vonë. Çuan të blinin këmishë të re. Shërbëtori u kthye duarbosh: dyqanet ishin mbyllur, ishte e diel. Çuan njeri në shtëpinë e Stepan Arkadiçit. Solli një këmishë që ishte shumë e gjerë dhe e shkurtër. Deshën, s'deshën, nisën për te Sherbackët Kuzmain. Dhëndrin e prisnin në kishë, kurse ai rrinte këtu si egërsira në kafaz, duke ecejakur nëpër dhomë, nxirrte kokën në derë për të parë në korridor dhe ndërmendte me tmerr e angështi ç'i kishte thënë Kitit pak më parë dhe ç'mund të mendonte ajo tani. Më në fund, hyri Kuzmai dhe me pamje fajtori, duke gulçuar, tha:

- Arrita në kohë, valixhet po i ngarkonin për t'i çuar në stacion.

Pas tri minutash, pa e parë as orën, që do ia ngrinte më keq nervat, Levini vraponte nëpër korridor.

- Vrapo sa të duash, - i thoshte Stepan Arkadiçi me buzën në gaz, duke i shkuar pas me çap. - Do të rregullohet, çdo gjë do të rregullohet... ta thashë një herë.

## IV

- Erdhën! - Ja tek është! - Cili? - Ai më i riu? - Po ajo, moj korhë, i paska ikur çehrja fare! - u dëgjuan, kur Levini, pasi u takua me nusen në hajat, hyri bashkë me të në kishë.

Stepan Arkadiçi i tregoi të shoqes përse ishin vonuar. Dasmorët të ngazëllyer e kaluan lajmin gojë më gojë. Levini nuk vuri re gjë, s'ia ndante sytë nuses. Mendimi i përgjithshëm ishte se nusja qe prishur shumë kohët e fundit, fustani i nusërisë dhe velloja nuk e tregonin ashtu të bukur, siç ishte në të vërtetë. Levini nuk mendonte kështu. Ia ledhatonte me sy leshrat e krehura përpjetë, të kurorëzuara nga lulet e nerënxës, nga ku lëshohej poshtë velloja, shihte jakën e lartë pala-pala, të hapur,



që ia fshihte qafën e gjatë, por ia hapte gushën e bukur virgjërore, shihte belin e hollë dhe i dukej që nuk kishte qenë kurrë ndonjëherë më e mirë. As lulet, as velloja, as fustani i nusërisë, i porositur në Paris, nuk shtonin gjë në bukurinë e saj; përmes gjithë këtij salltaneti spikaste po ajo shprehje e fytyrës së dashur, e syve, e buzëve, që e njihte aq mirë dhe që ishte pasqyrë e gjallë e pastërtisë së shpirtit.

- Pandeha mos ishe arratisur, - tha Kiti dhe i buzëqeshi.

- Më ndodhi një gjë aq qesharake, saqë të vjen turp ta tregosh! - iu përgjigj ai i kuq flakë, i detyruar të kthehej nga Sergei Ivaniçi që po i afrohej.

- E lezetshme historia me këmishën, ë? - i tha ky duke tundur kokën dhe duke qeshur.

- Po, po! - ia ktheu Levini, pa e kuptuar për se po i flisnin.

- Tani, Kostja, duhet vendosur, - foli Stepan Arkadiçi, duke u shtirë si i frikësuar. - Është me rëndësi. Vetëm tani je në gjendje ta çmosh sa e rëndësishme është. Më pyesin: të përdorim qirinj të ndezur më parë apo të rinj? Të rinjtë bëjnë dhjetë rubla më shtrenjtë, - shtoi dhe rrudhi buzët për t'ia plasur të qeshurit. - Unë vendosa vetë, por kam frikë mos nuk pranon ti.

Levini e kuptoi që po bënte shaka, por nuk i vinte për të qeshur.

- Hë, de, si thua: të ndezur një herë, apo të rinj?

- Po, po! Të rinj!

- Ma bëre qejfin. Edhe kjo çështje u zgjidh! - shtoi Stepan Arkadiçi me të qeshur. - Si budallallepsen njerëzit në kësi rastesh! - i tha Çirikovit, kur Levini, pasi e kishte parë i hutuar, i qe afruar të shoqes.

- Shiko, Kiti! Ti hidhe e para këmbën në shtrojë, - i tha kontesha Nordston, duke iu afruar. - Sa të mirë që jeni ju të dy! - shtoi, duke iu drejtuar Levinit.

- Mos ke frikë? - e pyeti Maria Dmitrijevna, tetoja plakë.

- Mos po mërdhin? Je zverdhur pakëz. Prit, përkulu pak! - i tha e motra, Lvova dhe, e çelur nga kënaqësia, ngriti llërët e plota e të bukura për t'ia rregulluar lulet e nerënxës në kurorë.

Iu afrua edhe Dolli, diç donte t'i thoshte, por nuk e la të qarët. Pas pak qeshi, por jo ashtu siç qeshin të gjithë.

Ashtu si Levini, edhe Kiti shihte e përhumbur. Çdo fjalë që i thoshin i përgjigjej me një buzëqeshje lumturie, që i shkonte aq shumë!

Ndërkaq, klerikët kishin veshur petrahilët dhe prifti me dhjakun dolën te dera e ajodhimës. Prifti u kthye nga Levini dhe i tha diçka. Ky nuk e kuptoi.

- Merreni nusen nga dora dhe afrohuni, - i tha nuni.

Levini mezi e kuptoi ç'i kërkonin. E detyruan disa herë ta ndreqte gabimin, nuk bënte si i thoshin, më në fund e kuptoi se duhej të merrte dorën e djathtë, dorën e saj të djathtë, pa ndryshuar qëndrim. Kur e bëri si duhej, prifti iu afrua edhe disa hapa. Të afërmit, të njohurit, mes mërmëritjes së fjalëve dhe fëshfëritjes së fustaneve, iu afruan. Dikush u ul që t'i rregullonte Kitit bishtin e fustanit të bardhë. Ra një qetësi e tillë, sa dëgjoheshin pikat e dyllit që binin nga qirinjtë dhe lambadhet.

Prifti plak, me kamillaf në kokë, me tufat e leshrave të thinjura si dy shtëllunga të hedhura prapa veshëve, që shkëlqenin si argjend, nxori që poshtë petrahilit të rëndë me një kryq të artë në shpinë, duart e vogla, të rrudhura të plakut dhe nisi të shfletonte mesharin.

Stepan Arkadiçi iu afrua pa u ndier, seç i pëshpëriti në vesh dhe, pasi i shkeli syrin Levinit, u kthye përsëri atje ku kishte qenë.

Prifti ndezi dy lambadhe të stolisura me fjongo, i mbajti pak të anuara në dorën e majtë, në mënyrë që dylli të pikonte ngadalë, dhe u kthye me fytyrë nga çifti. Ishte prifti, të cilit Levini i ishte rrëfyer. I hodhi një vështrim të lodhur, të zymtë dhëndrit dhe nuses, psherëtiu dhe, pasi nxori që poshtë petrahilit dorën e djathtë, e bekoi dhëndrin. Pastaj me më shumë kujdes e dashuri vuri gishtërinjtë e mbledhur mbi kokën e Kitit. U dha nga një lambadhe, mori temjanicën dhe u largua ngadalë.

"E vërtetë është gjithë kjo?" - tha me vete Levini dhe pa nga nusja. Ia shihte që lart profilin dhe nga fërgëllima e buzëve dhe e qerpikëve e kuptoi që ia ndiente shikimin. Nuk e ktheu kokën, por jaka e lartë plise lëvizi dhe u ngrit pak drejt veshit bojë rozë. E pa si e ndali frymëmarrjen dhe si iu drodh dora e vogël me dorezë deri në bërryl, që mbante lambadhen.

Peripecia me këmishën, vonesa, bisedat me të ftuarit dhe me të afërmit, pakënaqësia që i shprehën, gjendja qesharake në të cilën qe ndodhur u zhdukën sakaq; ndjeu gëzim dhe tmerr.

Kryedhjaku i pashëm dhe shtatlartë, me stihar të qëndisur me fije argjendi, me flokë të dredhur, të krehur në mes, bëri disa hapa përpara dhe, pasi ngriti lart me dy gishta brezin që i lëshohej poshtë nga supi, ndali përballë priftit.

"Bekoji, o Zot!" - u përhapën ngadalë në ajër tingujt e madhërishëm e kumbues.

"Bekuar qoftë emri i Zotit tani e gjithmonë e në jetë të jetëve," - iu përgjigj shtruar, duke këngëzuar prifti plak dhe vazhdoi të shfletonte mesharin. Buçiti kori i padukshëm, duke e mbushur kishën, nga dritaret e deri te kubeja, me tinguj të përzemërt, të madhërishëm, që erdhën duke u forcuar, pastaj u prenë për një çast dhe u shuan ngadalë. Po luteshin si gjithmonë për amëshimin hyjnor, për shpëtimin e shpirtrave, për Sinodin, për carin; luteshin edhe për shërbëtorët e Zotit, Konstantinin dhe Katerinën, që po lidheshin me martesë.



"Le t'i lutemi Zotit, që t'u falë dashurinë e kulluar, qetësinë e zemrave dhe ndihmën e tij", - thoshte dhjaku dhe kisha dukej sikur mbushej me frymë nga këto fjalë përdëllimi.

Levinin këto fjalë e mahnitën. "Sa mirë që u shkoi në mendje ndihma e tij, - tha me vete, duke ndërmendur ankthin dhe dyshimin që e kishin brejtur pak më parë. - E çfarë di unë? Si mund t'ua dal mbanë punëve pa ndihmë? Tani më duhet më shumë se kurrë!"

Pasi mbaroi lutjen dhjaku, prifti u kthye nga dhëndri e nusja me mesharin ndër duar:

"O Zot i përjetshëm, ti që i bashkon ata që janë të ndarë me lidhje të pazgjidhshme dashurie, - lexoi me zë të përkorë dhe melodioz. - Ti që ke bekuar Isakun dhe Rebekën, beko dhe shërbëtorët e tu, Konstantinin e Katerinën dhe shpjeri drejt çdo të mire. Ti, o Zot përdëllestar, ti që i do gjithë njerëzit, lavdi më ty, lavdi atit, birit dhe shpirtit të shenjtë, tani e përgjithmonë e në jetë të jetëve".

"Amen!" - buçiti përsëri kori i padukshëm.

"Ti që i bashkon ata që janë të ndarë me lidhje të pazgjidhshme dashurie!" Sa të thella që janë këto fjalë! Ç'kumbim që gjejnë në shpirtin tim të tallazitur! - mendoi Levini. - Po ajo, a e ndien, vallë, këtë që po ndiej unë?"

Atë çast shikimet iu kryqëzuan.

Nxori përfundimin që edhe ajo ndiente po atë që ndiente ai. Por nuk ishte e vërtetë. Ajo thuajse nuk po i kuptonte fjalët e lutjes, madje, as që po ua vinte veshin. Nuk mundej as t'i dëgjonte e as t'i kuptonte ato që thuheshin: ishte tejet e plotpushtetshme ndjenja që ia kishte mbushur shpirtin dhe sa vinte e rritej. I buiste gëzimi i plotësimit të ndjenjës që kishte hedhur rrënjë në shpirtin e saj një muaj e gjysmë të shkuar; veç ajo ndjenjë e kishte lumturuar, por dhe e kishte brengosur. Atë ditë që kishte veshur fustanin bojë kafe, në sallonin e shtëpisë në rrugën "Arbat", kur i qe afruar heshturazi dhe i qe dhënë përgjithmonë, atë ditë, atë orë u krye shkëputja me jetën e mëparshme dhe fillimi i një jete të re, të panjohur. Këto gjashtë javë kishin qenë më të lumturat, por edhe më të mundimshmet për të. Tërë jeta, të gjitha dëshirat gjendeshin të mishëruara në këtë njeri për të ende të panjohur, me të cilin e lidhte diçka edhe më

e pakuptueshme se vetë njeriu, një ndjenjë që herë e afronte dhe herë e shtynte, ndërkohë që vazhdonte të bënte jetën e mëparshme. E tmerronte kjo shpërfillje e plotë e së kaluarës: e sendeve, e zakoneve, e njerëzve që e kishin dashur dhe e donin, e nënës së pikëlluar nga kjo shpërfillje dhe sidomos e babait të dashur dhe të dhembshur, njeriut më të shtrenjtë në botë. E tmerronte kjo shpërfillje, por edhe i gëzohej asaj që iu bë shkaktare. Tani as mendonte e as dëshironte gjë jashtë jetës me këtë njeri, por kjo jetë e re ende nuk ekzistonte, madje, ajo as që e përfytyronte dot si duhej. Ishte vetëm pritja: frika dhe gëzimi nga e panjohura e re. Dhe ja tani pritja, e panjohura, pendimi për heqjen dorë nga jeta e mëparshme, çdo gjë po merrte fund, po niste jeta e re. S'kishte si të mos e frikësonte si e panjohur që ishte, por ajo kishte gjashtë javë që po i rrënjosej në shpirt, tanimë ishte realitet.

Prifti u kthye nga çifti, me vështirësi mundi të marrë unazën e vogël të Kitit dhe ia vuri Levinit në falangën e parë të gishtit. "Po martohet shërbëtori i Zotit, Konstantini, me shërbëtoren e Zotit, Katerinën". Pasi vuri unazën e madhe të Levinit në gishtin e vockël, të brishtë, trëndafili të Kitit, prifti përsëriti po ato fjalë.

Disa herë dhëndri dhe nusja u orvatën të merrnin me mendje ç'duhej të bënin, por gabonin dhe prifti me pëshpërimë i korrigjonte. Më në fund, pasi u bë çdo gjë si duhej, dhe pasi bëri para tyre kryqin me unazat në duar, prifti i vuri Kitit në gisht unazën e madhe të Levinit, kurse Levinit unazën e vockël të Kitit; ata përsëri u ngatërruan dhe dy herë ia kaluan shoqishoqit unazat.

Dolli, Çirikovi dhe Stepan Arkadiçi u afruan t'i ndihmonin. Shërbesa ngeci për pak çaste, u dëgjuan pëshpëritje dhe të qeshura, por shprehja e mallëngjimit të madhërishëm në fytyrën e dhëndrit dhe të nuses nuk ndryshoi; përkundrazi, duke u ngatërruar në veprime, shikimin e kishin edhe më të rëndë e më solemn se më parë, edhe nënqeshja që feksi në fytyrën e Stepan Arkadiçit, kur po ua përsëriste ç'duhej të bënin, u fshi sakaq. E ndjeu që nënqeshja, sido të ishte, i fyente.

"Ti, o Zot, që në krye të herës ke krijuar burrin, pa ke krijuar gruan, - lexoi prifti pasi u ndërruan unazat, - Ti e bashkon burrin me gruan që të vazhdojë fisi njerëzor. Ti, o perëndi, ke përhapur të vërtetën në mbretërinë tënde, në mes të shërbëtorëve të tu dhe etërve tanë, në çdo fis e në çdo popull të zgjedhur prej teje. Përdëlleje shërbëtorin tënd, Konstantinin, dhe shërbëtoren tënde, Katerinën, dhe bekoje bashkimin e tyre në besim, në mirëkuptim, në të vërtetë dhe në dashuri."

Levini po e ndiente gjithnjë e më shumë se mendimet e tij për martesën, ëndërrimet për rregullimin e jetës, në këto çaste i dukeshin qesharake; kishte në këtë mes diçka që nuk e kuptonte, as tani s'po e kuptonte dot, ndonëse ishte duke u bërë mbi kokën e tij. Kraharori i fryhej dhe i gulçonte nga ngashërimet e ndrydhura, sytë zunë t'i mbusheshin me lot.



## V

Në kishë qe mbledhur gjithë Moska, farefis e të njohur. Tërë kohën e ceremonisë, në mjedisin që shkëlqente nga dritat, mes grave dhe vajzave të stolisura për festë, burrave të veshur me frakë, me kravata të bardha apo me uniformë ushtarake nuk pushoi kuvendimi i përmbajtur e i shtruar, që e mbanin gjallë sidomos burrat, ndërkohë që gratë qenë të zëna me ndjekjen e shërbesës, që i mallëngjente kurdoherë.

Më pranë nuses qëndronin motrat, Dolli, dhe më e madhja, Lvova, një bukuroshe flegmatike që kishte ardhur enkas nga jashtë shtetit.

- Po kjo, Marie, ç'e paska veshur atë fustan bojë manushaqe, të zi thuaj? E ku, pa, në dasëm! - tha Korsunskaja.

- Ngjyrë më të mirë për çehren e saj nuk gjen! - iu përgjigj Drubeckaja. - Çuditem me këtë dasëm natën. Tregtarët i bëjnë...

- Kështu është më bukur. Edhe unë në mbrëmje vura kurorë, - tha Korsunskaja dhe psherëtiu: iu kujtua sa e bukur kishte qenë, si linte kokën pas saj dhëndërushi, kurse tani çdo gjë kishte ndryshuar.

- Thonë se ai që bëhet nun mbi dhjetë herë mbetet pa u martuar. U thashë, me këtë e mbushja numrin dhe e flija mendjen, por ç'e do, e kishin të zënë, - i thoshte kont Sinjavini princeshës Çarskaja, që ia kishte vënë syrin.

Kjo iu përgjigj me një buzëqeshje të lehtë. Shihte Kitin dhe pyeste veten: si dhe kur do të qëndronte përbri kontit Sinjavin kështu si Kiti. Nuk do ia linte pa kujtuar shakanë që po bënte.

Sherbacki i thoshte Nikollajevës, zonjushës plakë të oborrit, se donte t'ia vinte ai, me dorën e tij, kurorën Kitit, që të ishte e lumtur.

- Flokët e rreme s'bëjnë një lek, - tha Nikollajeva, që e kishte ngrerë mendjen: në do të pranonte të martohej me këtë vejush plak, dhe ç'nuk bënte për ta arritur, dasma do të ishte nga më të thjeshtat. - Nuk më pëlqen të shtirem! - foli prerë.

Sergei Ivaniçi bënte shaka me Daria Dmitrijevnën, kur i thoshte se zakoni për të shkuar diku pas martesës po përhapej, sepse të

porsamartuarve u vjen turp për zgjedhjen që kanë bërë.

- Yt vëlla ka me se krenohet, shiheni sa i mirkë është! Më duket se e keni zili.

- Shkoi vapa me gushtin, Daria Dmitrijevna, - ia ktheu ky me një shprehje trishtimi të mirëfilltë në fytyrë.

Stepan Arkadiçi po i thoshte kunatës lojën e fjalëve për divorcet.

- I duhet rregulluar kurora nuses, - tha kjo pa ia vënë veshin.

- Më dhimbset ajo vajzë, i ka ikur çehrja fare, - po i thoshte kontesha Nordston Lvovës. - E prapëseprapë, ai s'i vjen as te maja e këmbës. Ju si thoni?

- Pse, mua më pëlqen! Dhe jo sepse është *beau-frère* [1] im i ardhshëm, - e kundërshtoi Lvova. - Shiheni sa mirë mbahet! E pra, nuk është e lehtë të mbahesh mirë në kësi rastesh, të mos dukesh qesharak. Di ç'duhet bërë dhe duket, madje, edhe i mallëngjyer.

- Duket, nuk të paska befasuar kjo martesë.

- Thuajse. Ajo gjithmonë e ka dashur.

- Pa të shohim, kush do e shkelë i pari shtrojën. Ia kujtova atypari Kitit.

- Kjo nuk ka fare rëndësi! - e kundështoi Lvova. - Vajzat e derës sonë, që të gjitha, bëjnë ç'u thonë burrat.

- Kurse unë enkas shkela në qilim para Vasilit. Po ju, Dolli?

Dolli rrinte në këmbë pranë tyre, i dëgjonte ç'thoshin, por në bisedë nuk merrte pjesë. Ishte e ngashëryer, sytë i kishte të rrëmbushur, po të fliste, do ia shkrepte të qarit. I qe bërë zemra mal për Kitin dhe Levinin. Duke sjellë në mendje martesën e vet, vështronte Stepan Arkadiçin, fytyrën e tij të ngazëllyer, e harronte çdo gjë të jetës së tanishme dhe i jepej e tëra kujtimeve të dashurisë së parë të pafajshme. Dhe mendonte jo vetëm për veten, por për të gjitha gratë, që i njihte dhe i ishin të afërta. I kujtonte në çaste po aq të madhërishme si këto të Kitit, kur qëndronin të kurorëzuara me dashurinë, shpresën dhe frikën në zemër, se po ndaheshin me të kaluarën dhe po hidhnin hapat drejt të ardhmes plot me fshehtësi. Ndër këto ndërmendi Anën e dashur, hollësitë për divorcin e së cilës i kishte mësuar vetëm pak kohë më parë. Edhe ajo, ja, kështu e dëlirë qëndronte me kurorën e lulenerënxës në kokë dhe me duvak. Po tani?

- Sa gjëra të çuditshme! - nëpërdhëmbi.

Nuk ishin vetëm motrat, farefisi dhe shoqet e ngushta ato që po e ndiqnin tërë sy e veshë ceremoninë, gra të panjohura, besimtarë të ardhur

1) kunati (fr.)



rastësisht nuk linin pa pikasur çdo lëvizje, çdo shprehje të fytyrës së dhëndrit e të nuses, dukeshin aq të përqendruar, sa mezi mbusheshin me frymë dhe as që donin t'ia dinin, apo thjesht nuk e dëgjonin kuvendimin kotsëkoti të burrave, sidomos shakatë e shpëlara dhe vërejtjet shpotitëse.

- E pse qan ashtu? Mos po e martojnë me pahir?

- Ç'pahirzeza, moj? S'e sheh ç'deli djalë që ka marë? Qenka dhe princ, pale!

- Po ajo me fustan atllasi të bardhë, motra është? Dëgjo tani kur të buçasë dhjaku: "T'ia ketë frikën burrit".

- Të Çudovit janë famullitarët?

- Jo, të Sinodit.

- Pyeta shërbëtorin, më tha se do shkokan drejt e në çifligun e dhëndrit. Qenka krimth me para! Prandaj ia paskan dhënë.

- Çifti nuk të ka të sharë!

- Ju thashë unë, Maria Vasiljevna. Fustanet e gjatë dhe me pala janë në modë tani. E shihni atë atje, qenka grua ambasadori, e ka kthyer palën dhe e ka lënë të derdhet lirshëm poshtë...

- Nuse për kokën e nuses paska dalë, si qengj i stolisur! Thoni si të doni, por për të qarë hallin jemi ne të shkretat!

Kështu thoshin mes tyre gratë, që kishin mundur të futeshin në kishë.

## VI

Pasi u ndërruan unazat, kishtari shtroi përpara altarit, në mes të kishës, një cohë të mëndafshtë trëndafili. Kori zuri të këndojë një psalm të veçantë, në të cilin basi dhe tenori i përgjigjeshin njëri-tjetrit, ndërsa prifti, i kthyer me fytyrë nga çifti, u bëri shenjë të shkelnin shtrojën. Kishin dëgjuar sa e sa herë të thoshin, që kush shkelte i pari mbi atë shtrojë, hëhej i pari i shtëpisë, por as Levini e as Kiti nuk e patën parasysh kur bënë disa hapa përpara. Ata nuk dëgjuan as zërat që thoshin se kishte qenë ai që kishte shkelur i pari apo se kishin shkelur të dy në të njëjtën kohë.

Prifti u bëri pyetjet e zakonshme, në po martoheshin me dëshirën e tyre, mos i kishin dhënë fjalën ndonjë tjetri; përgjigjja që dhanë u tingëlloi e çuditshme. Kur prifti zuri të këndonte lutjen, Kiti u përpoq ta kuptonte domethënien e asaj që po dëgjonte, por nuk ishte e mundur; një ndjenjë ngazëllimi e gjithpushtetshme, që kishte ardhur duke u rritur, ia kishte

mbushur plot e përplot zemrën dhe s'e linte të përqendrohej. Fjalët e lutjes i drejtoheshin Zotit që t'i falte çiftit ndjenja të kulluara dhe fëmijë; thuhej se Zoti e kishte bërë gruan nga një brinjë e Adamit, ajo duhej të linte babain dhe nënën e të ngjitej me burrin, të bëhej një me të; thuhej që "ky ishte një mister i madh", i lutej Zotit që t'i bekonte ashtu si kishte bekuar Isakun dhe Rebekën, Josifin, Moisiun dhe Sepforan, t'u falte bijë, nipër e stërnipër.

"Ç'mrekulli! - mendonte Kiti duke e dëgjuar. - Ndryshe nuk ka si të jetë!" Një buzëqeshje gëzimi ia ndriçoi fytyrën dhe u duk sakaq edhe në fytyrat e atyre që s'ia shqitnin sytë.

- Të trashëgohen! - u dëgjuan disa zëra, kur prifti u vuri mbi kokë kurorat, që Sherbacki i mbante sipër me duart e veshura me doreza me tre kopsa, që i dridheshin.

- Vëreni mirë! - belbëzoi Kiti me buzën në gaz.

Levini pa nga ajo dhe u mahnit nga gëzimi i pamatë që i fekste në fytyrë; hareja e saj kaloi tek ai, ndjeu në shpirt dritën dhe ngazëllimin që rrezatonte ajo.

U kënaqën sa më s'bëhet nga leximi i letrave të apostujve dhe nga kumbimi i fuqishëm i zërit të kryedhjakut në mbyllje të psalmit, ndërkohë që të pranishmit e tjerë mezi po prisnin të mbaronin. Lektisën për verën e kuqe, të ngrohtë, të kulluar dhe mend fluturuan nga lumturia, kur prifti, pasi nxori duart nga stihari, ua mori të dyve duart dhe i çoi, të shoqëruar nga zëri i ngrohtë i basit, që këndonte "Gëzohu dhe ngazmohu, Isai!" te dera e ajodhimës. Sherbacki dhe Çirikovi, që mbanin kurorat mbi kokat e nuses dhe të dhëndrit, u ngatërruan me bishtin e fustanit të bardhë dhe me buzën në gaz, herë mbeteshin mbrapa e herë përplaseshin me çiftin, kur prifti bënte ndalesa. Shkëndija e gëzimit, që kishte ndezur zjarrin e haresë në zemrën e Kitit, kërceu te të gjithë të pranishmit. Levinit i dukej që edhe prifti, edhe kryedhjaku, ashtu si ai vetë, mezi po e mbanin buzëqeshjen.

Si ua hoqi kurorat, prifti lexoi psalmin e fundit dhe uroi çiftin. Levini pa nga Kiti, nuk e kishte parë kurrë ndonjëherë të tillë. E mahniti nuri i lumturisë që i rrezatonte fytyra. Donte t'i thoshte një fjalë, por nuk e dinte në kishte marrë fund apo jo ceremonia. Prifti e nxori nga kjo gjendje pasigurie, i pa me buzën në gaz dhe u tha me zë të ulët: "Putheni gruan dhe ju putheni burrin". Ua mori lambadhet që mbanin në duar.

Levini ia puthi me drojë buzët që i fërgëllonin nga gëzimi, i dha krahun dhe doli nga kisha i mbushur me një ndjenjë që nuk e kishte provuar kurrë ndonjëherë. Nuk e besonte, nuk mundte ta besonte që ishte e vërtetë. Vetëm kur takoheshin shikimet e tyre të zjarrta, por edhe të drojtura e besonte, e ndiente që ishin një trup e një shpirt i vetëm.

Po atë natë, pas darke, dhëndri me nusen u nisën për në fshat.



## VII

Që prej tre muajsh, Vronski me Anën udhëtonin nëpër Evropë. Kishin qenë në Venecia, në Romë, në Napoli dhe sapo kishin mbërritur në një qytet të vogël të Italisë, ku donin të rrinin disa kohë.

Hotelieri, një burrë i pashëm, me flokë të dendur të lyer me brilantinë, të ndarë me vijë në mes, me frak, me këmishë të bardhë mëndafshi, me një tufë xhinglash mbi barkun e rrumbullt, me duart në xhepa, duke kapsallitur sytë me përbuzje, u përgjigjej rreptë pyetjeve që po i bënte një zotëri. Kur dëgjoi hapa që ngjisnin shkallët në anën tjetër të hyrjes, hotelieri u kthye dhe pa kontin rus, që kishte zënë dhomat më të mira, nxori me respekt duart nga xhepat dhe, pasi iu përkul, i bëri të ditur që shërbëtori ishte kthyer dhe e kishte porositur vilën, duhej nënshkruar marrëveshja.

- Shumë bukur! - tha Vronski. - Zonja brenda është?

- Bëri një shëtitje, por tani aty është, - iu përgjigj hotelieri.

Vronski hoqi kapelen e butë me strehë të gjerë, fshiu me shami ballin e djersitur dhe flokët e rrallë që i ngjiteshin përpjetë për të mbuluar çaçkën e shogët. Pa me sy të mjegulluar zotërinë, që vazhdonte t'i qëndronte përpara dhe ta shihte me vëmendje, dhe u mat të ikte.

- Ky zotëria është rus, më pyeti për ju, - i tha hotelieri.

Zemërimi, që nuk po dinte ku të futej nga të njohurit, i përzier me shpresën mos gjente ndonjë dëfrim sado të vogël, që ta thyente monotoninë e jetës së përditshme, iu duk në fytyrë, kur pa zotërinë që po i afrohej. Por u çelën të dy nga gëzimi.

- Golenishev!

- Vronski!

Po, ai ishte, Golenishevi, shoku i Vronskit në Korpusin e Pazhëve. Atëherë bënte pjesë në partinë liberale, doli në lirim dhe nuk shërbeu gjëkundi. Qenë takuar disa herë. Vronski e dinte mirë që Golenishevi ushtronte një veprimtari të stërholluar liberali, ndaj dhe e përbuzte si karrierën, ashtu dhe uniformën ushtarake, që kishte zgjedhur Vronski. Sa herë që e takonte, i fliste ftohtë, i qëndronte krenar dhe këtë dinte ta bënte si rrallë kush, kur ia lypte nevoja. Domethënia e atij qëndrimi

ishte: "Mua aq më bën në ju pëlqen apo jo mënyra ime e jetesës; në doni të rrini me mua, duhet të më respektoni". Sa për Golenishevin, ky ishte shpërfillës, madje e përbuzte shokun për këtë qëndrim fodulli. Të dukej sikur ky takim do ta thellonte honin e marrëdhënieve, por s'ndodhi kështu, miqtë u çelën dhe u gëzuan, thirrën të shpenguar me ta parë shoqishoqin. Vronski as që e priste se mund të gëzohej aq shumë nga takimi me Golenishevin, po, me sa duket, as vetë s'e dinte sa shumë ishte mërzitur, ndaj dhe shpërtheu i ngazëllyer. E hodhi prapa krahëve përshtypjen e pakëndshme, të mbetur nga takimi i fundit, dhe me fytyrë të çelur i zgjati dorën shokut të dikurshëm. Po kjo shprehje gëzimi e zëvendësoi sakaq shqetësimin që vihej re pak më parë në fytyrën e Golenishevit.

- Gëzohem shumë që po të shoh! - i tha Vronski me buzën në gaz, duke zbuluar dhëmbët e bardhë dhe të bukur.

- Dëgjova emrin Vronski, por s'e dija në ishe ti. Edhe unë gëzohem shumë!

- Eja! Po ç'bën?

- Është viti i dytë që jam këtu. Punoj.

- Ashtu, ë? - e pyeti me kërshëri. - Po eja, eja me mua!

Sipas zakonit të rusëve, që flasin frëngjisht për të mos i kuptuar shërbëtorët, edhe tani ata folën frëngjisht, në vend që të flisnin rusisht.

- E njeh Kareninën? Jemi duke udhëtuar bashkë. Tek ajo po shkoj, - i tha frëngjisht dhe e pa me vërejtje shokun.

- Jo, nuk e njoh, - iu përgjigj shkujdesur Golenishevi. - Ke shumë që ke ardhur? - shtoi.

- Katër ditë sot, - iu përgjigj Vronski dhe ia nguli përsëri shikimin hetues.

"Po, duket njeri për të qenë, nga ata që i kuptojnë gjërat, - tha me vete Vronski, duke pikasur shprehjen e fytyrës së Golenishevit dhe ndërrimin e temës së bisedës. - Mund ta njoh me Anën."

Tre muajt e kaluar me Anën jashtë shtetit, sa herë që takohej me njeri, Vronski i bënte vetes të njëjtën pyetje: si i shihte ky marrëdhëniet e tij me Anën. Qe bindur që, në shumicën e rasteve, burrat "dinin t'i kuptonin gjërat". Çfarë kishin parasysh me këtë, si ai, ashtu edhe ata, po t'i pyesje, do të vështirësoheshin shumë të përgjigjeshin. Në të vërtetë, ata "që dinin t'i kuptonin gjërat", për mendimin e Vronskit, gjë prej gjëje nuk kuptonin, veç silleshin ashtu siç sillen njerëzit e edukuar mirë, kur ndodhen përballë çështjesh delikate e të koklavitura, që e rrethojnë nga të katër anët jetën me edukatë e mirësjellje, duke u mbajtur si u ka



hije, duke mos i lejuar vetes asnjë romuz apo pyetje të pakëndshme. Bënin sikur e kuptonin gjendjen, sikur e pranonin, madje, edhe e miratonin, por e quanin të pavend, diçka të tepërt shpjegimin.

I ra pikës, që Golenishevi ishte një nga këta, ndaj iu dyfishua gëzimi. Kur e njohu me Kareninën, Golenishevi u soll ashtu siç dëshironte Vronski. Dukej që i shmangte pa sforcimin më të vogël bisedat që mund t'ua prishnin qejfin.

Nuk njihej me Anën, e mahniti bukuria e saj, por më tepër thjeshtësia, me të cilën e pranonte gjendjen. Ajo u skuq kur Vronksi iu afrua i shoqëruar nga Golenishevi dhe kjo skuqje fëmijërore, që ia mbuloi fytyrën e çiltër dhe të bukur, i bëri një përshtypje të pazakontë. Mbeti fare pa mend, kur ajo, si enkas, për të mos patur keqkuptim në prani të njeriut të huaj, e thirri Vronskin Aleksei dhe i tregoi se ishin duke u shpërngulur në një shtëpi të re, që këtu e quanin "palaco". Ky qëndrim i hapur dhe i thjeshtë ndaj gjendjes në të cilën ndodhej, ishte ai që i pëlqeu më shumë Golenishevit. Kur shihte ato lëvizje të vrullshme, të përzemërta, të hareshme të Anës, duke e njohur mirë Aleksei Aleksandroviçin dhe Vronskin, Golenishevi tha me vete se e kishte të qartë arsyen. Iu duk se kishte arritur të kuptonte atë, që vetë Ana nuk po mundte ta kuptonte: kishte bërë fatkeq të shoqin, duke e braktisur, si atë ashtu dhe djalin, kishte nëpërkëmbur emrin e mirë, e prapëseprapë i buiste nga të gjitha poret gëzimi dhe hareja, ndihej e lumtur.

- Është pallat me emër, - u tha Golenishevi, pasi Vronski i tregoi adresën. - Aty është një tablo e mrekullueshme e Tintoretos, i përket periudhës së fundit të krijmtarisë.

- E dini çfarë? Koha është shumë e bukur, shkojmë e shohim edhe njëherë, - tha Vronski, duke u drejtuar nga Ana.

- Me gjithë qejf! Po shkoj të vë kapelen. Thatë se bën vapë? - e pyeti Vronskin që nga dera, ku ndali hapin. Dhe përsëri fytyra iu bë lulëkuqe.

Nga shikimi, Vronski e kuptoi që ajo nuk po dinte në ç'marrëdhënie kërkonte të ishte me Golenishevin, druhej mos ndoshta nuk kishte bërë atë që do të dëshironte.

Vronski e mbështolli me një vështrim të ëmbël, të butë dhe iu përgjigj:

- Jo, nuk është aq vapë.

Iu ngroh shpirti; kryesorja, ai ishte i kënaqur prej saj; i buzëqeshi dhe me çap të shpejtë hyri në dhomën tjetër.

Miqtë u panë sy ndër sy dhe qëndruan paksa të hutuar; dukej sheshit

që Golenishevi kishte mbetur pa mend prej saj dhe diç donte të thoshte për të, por nuk po e gjente çfarë, kurse Vronski këtë edhe e dëshironte, por edhe i trembej.

- Po si kështu? - foli Vronski për ta thyer heshtjen. - Banoke këtu. Dhe po merresh po me ato punë?... - shtoi, duke sjellë në mendje atë që kishte dëgjuar: Golenishevi seç ishte duke shkruar.

- Po, jam duke shkruar pjesën e dytë të "Dy fillimeve", - ia mbajti fjalën ky, tejet i kënaqur që e pyetën për atë që po bënte. - Për të qenë më i saktë, nuk jam duke shkruar, po grumbulloj materiale. Them t'i përfshij thuajse të gjitha çështjet, do të dalë më e gjerë nga ç'e kam parashikuar. Tek ne, në Rusi, nuk duan ta kuptojnë që jemi pasardhës të Bizantit, - tha dhe u fut në shpjegime të gjata, të pasionshme.

Në fillim Vronski ndihej si mbi gjemba, ngaqë nuk kishte lexuar qoftë edhe ndonjë shkrim për "Dy fillimet", ndërkohë që autori po i fliste si për diçka të njohur, por kur Golenishevi zuri t'i parashtronte mendimet e veta, Vronski e ndoqi pa vështirësi, sepse fliste rrjedhshëm dhe qartë. Veç po e habiste dhe po e bezdiste tronditja dhe nervozizmi që tregonte duke mbarështruar çështjet. Sa më thellë që futej, aq më shumë i shkrepëtinin sytë, aq më i ngutur i bëhej zëri në përgjigjet që u jepte kundërshtarëve imagjinarë, aq më e shqetësuar, madje, e fyer i bëhej fytyra. Tek e kujtonte shokun e tij të shkollës, një çun hollak, të lëvizshëm, bujar dhe të dashur, kurdoherë të parin e klasës, Vronski s'po arrinte dot ta kuptonte arsyen e kësaj tronditjeje dhe nuk e miratonte. Sidomos po e habiste një gjë: si ishte e mundur që Golenishevi, ky njeri nga derë e mirë, e vinte veten, si pa gjë të keq, në një radhë me ca shkarrashkrues lapangjozë dhe e prishte gjakun për shkak të tyre. A ia vlente, vallë? Kjo nuk po i pëlqente fare, por, sido që të ishte, e kishte kuptuar që Golenishevi nuk ishte i lumtur dhe i erdhi keq për të. Dëshpërimi, që kufizonte me makthin, dukej në çdo lëvizje të fytyrës së tij të gjallë, të bukur; qe dhënë aq shumë pas kallëzimit, saqë nuk e vuri re që kishte hyrë Ana.

Kishte vënë kapelen dhe kishte hedhur krahëve një mantel të hollë. Duke luajtur me dorën e bukur me kokën e ombrellës, qëndroi përbri Vronskit. Ky ndjeu një lehtësim që mundi t'i shpëtonte syve ankimtarë të shokut dhe pa mikeshën perri, plot jetë dhe hare, me një dashuri të përtërirë. Golenishevi mezi e mblodhi veten, edhe një copë herë ndenji i ngrysur dhe i mërzitur, por Ana, që atëherë tregohej e dashur me të gjithë, s'vonoi ta flladiste me kuvendimin e saj të thjeshtë dhe gazmor. Shkuan në këmbë te shtëpia që do zinin me qira dhe e vizituan.



- Jam shumë e kënaqur për një gjë, - i tha Ana Golenishevit kur po ktheheshin. - Aleksei do të ketë një atelie për të qenë. Duhet të merresh me rregullimin e saj, - i tha Vronskit, duke iu drejtuar me "ti", sepse e kishte kuptuar që Golenishevi do të ishte një mik i afërt në vetminë e tyre dhe s'kishte pse fshihej prej tij.

- U marrke me pikturë? - e pyeti Golenishevi shokun.

- Po, kam qenë marrë dikur, tani kam filluar përsëri të merrem pak, - iu përgjigj Vronski dhe u skuq.

- Ka shumë talent, - tha Ana me një buzëqeshje të gëzuar. - Sigurisht, unë nuk jam në gjendje të gjykoj për talentin e tij, por kështu mendojnë ata që marrin vesh.

## VIII

Në këtë periudhë lirie, kur po e merrte me të shpejtë veten, Ana ndihej pafalshmërisht e lumtur, tërë shend. Vetëdija e fatkeqësisë që i kishte shkaktuar të shoqit nuk ia helmonte lumturinë. E tmerronte ai kujtim, por edhe e lumturonte, dhe aq shumë, saqë nuk kishte si të pendohej. Kur ndërmendte ngjarjet pas sëmundjes: pajtimin me të shoqin, prishjen me të, lajmin për plagosjen e Vronskit, ardhjen e tij, përgatitjet për divorcin, largimin nga shtëpia e Kareninit, ndarjen me të birin, që të gjitha i dukeshin fanitje deliri, nga i cili qe çliruar vetëm atëherë, kur kishte mbetur vetëm për vetëm me Vronskin jashtë shtetit. Kur kujtonte të keqen, që i kishte shkaktuar të shoqit, i teptiste një neveri, si ajo që ndien një njeri që është duke u mbytur dhe flak tej atë që është kapur fort pas tij. Ai u mbyt. Sigurisht, nuk kishte bërë mirë, por shpëtim tjetër nuk kishte patur, tani duhej t'i davariste këto hollësi të tmerrshme.

I kishte feksur po ai mendim, që e kishte ngushëlluar atëherë, kur ishte prishur me të: "E bëra fatkeq atë burrë, - thoshte me vete, - por nuk dua të përfitoj nga kjo; edhe unë po vuaj dhe do të vuaj: humba emrin e mirë, humba djalin. Nuk bëra mirë, ndaj nuk dua lumturi, as divorc; turpi dhe ndarja nga djali do të jenë dënimi im". Por sado që e dëshironte sinqerisht vuajtjen, nuk po vuante. Nuk i vinte turp. Duke qenë tejet të kujdesshëm, u shmangeshin takimeve me rusët, as dhe një herë nuk e kishin vënë veten në pozitë të vështirë, kurdoherë qenë takuar me njerëz, që shtireshin sikur e kuptonin gjendjen e tyre, madje, edhe më mirë nga ç'e kuptonin këta vetë. Edhe ndarja me djalin, që e donte me shpirt, nuk po e rëndonte kohët e para. Vajza, fëmija e tij, ishte një

kolopuçe, pas së cilës Ana linte kokën, vetëm kjo i kishte mbetur, djalin e kujtonte më rrallë.

Ishte dëshira për të jetuar, sidomos pas sëmundjes që kishte kaluar, ajo që e bënte Anën të ishte aq pafalshmërisht e lumtur, shto këtu edhe kushtet e reja, të këndshme, që i ishin krijuar. Sa më shumë e njihte Vronskin, aq më fort e dashuronte. E donte ashtu siç ishte, por e donte edhe për dashurinë që kishte për të. Ishte një gëzim i parrëfyer, që e kishte të sajin; prehej e ngazëllehej kur e kishte pranë. Çdo gjë e tij i ishte e shtrenjtë dhe e dashur. E gëzonte hijeshia që i jepnin rrobat civile, e përpinte me sytë e të sapodashuruarës. Gjithë sa thoshte, mendonte dhe bënte ai i dukej tepër fisnike, e lartësuar. E adhuronte aq shumë, saqë i trembej kësaj ndjenje, orvatej të gjente tek ai edhe ndonjë diçka jo aq të mrekullueshme, por nuk e gjente.

Vetja i dukej një hiç para tij, por druhej t'ia thoshte, sepse nga kjo ndoshta nuk do ta donte më. E tmerronte ky mendim, ndonëse nuk kishte asnjë shkak që ta humbiste dashurinë e tij. Veç s'kishte si të mos tregohej falënderuese për këtë qëndrim që mbante ndaj saj; s'kishte si të mos i tregonte sa shumë e çmonte. Sipas saj, ai kishte prirje të lindura për veprimtar shtetëror, i takonte të luante rol të dorës së parë në këtë fushë, e pra, i kishte nëpërkëmbur ambiciet për hir të saj dhe kurrë ndonjëherë nuk kishte shfaqur keqardhje. Vronski e donte dhe e respektonte edhe më shumë se më parë, për asnjë çast nuk e braktiste përkujdesi, që ajo të mos ndihej keq në gjendjen e saj. Burrnor siç ishte, jo vetëm që nuk i kundërvihej në asnjë rast, por i fshihte dëshirat vetjake. Dhe Ana s'kishte si të mos e vlerësonte, ndonëse tërë kjo tendosje nga vëmendja që tregonte, kjo atmosferë pekuli, ndonjëherë e rëndonte.

Ndërsa Vronski, edhe pse iu plotësuan dëshirat e kahershme, nuk ishte plotësisht i lumtur. S'kaloi shumë dhe e kuptoi që kishte përfituar vetëm një grimë nga tërë ai mal lumturie që priste. Ishte gabimi i përhershëm i njerëzve, që e përfytyrojnë lumturinë vetëm si plotësim dëshirash. Kohët e para të qëndrimit me Anën, me rrobat e civilit veshur dhe me shpengimin e jetës së lirë, Vronskit iu duk vetja si i dehur nga bukuria e lirisë në përgjithësi, që kurrë nuk e kishte provuar, por edhe nga liria e dashurisë; ishte i kënaqur me këtë jetë, por kjo nuk zgjati shumë. Ndjeu t'i gëlonte në shpirt dëshira e dëshirave, mërzitja. Pa e kuptuar as vetë, u gjend nën pushtetin e ca tekave, që i pandehte për dëshira dhe synime. Duheshin zënë gjashtëmbëdhjetë orë çdo ditë, krejt të lirë siç ishin këtu jashtë shtetit, nuk i kishin detyrimet që ua mbushnin kohën në Peterburg. Për kënaqësitë e beqarit, aq shumë joshëse në



udhëtimet e dikurshme, as që mund të mendohej, vetëm njoftimi për mundësinë e kalimit të ndonjë darke në mjedise shokësh e kishte pikëlluar aq shumë Anën. Në gjendjen e tyre nuk mund të jepje e të merrje lirisht me njerëzit e shoqërisë së lartë, vendas apo rusë. Vizitat nëpër qytet, ku çdo gjë që ia vlente të shihej ishte parë, për të si rus dhe njeri i mençur nuk kishin atë rëndësi që i japin këtij kohëkalimi anglezët.

Siç rrëmben kafsha e uritur çdo gjë që i del përpara, me shpresë që të gjejë diçka për të ngrënë, edhe Vronski kapej herë pas politikës, herë pas librave të rinj dhe herë pas pikturës.

Që i vogël kishte shfaqur prirje për pikturë dhe ngaqë nuk dinte ku t'i prishte paratë, kishte bërë në fillim koleksion gravurash, pastaj iu vu pikturës, me shpresën se kështu do e shuante etjen që kishte për t'u marrë me diçka.

Nuk i mungonte aftësia për ta kuptuar pikturën, as për ta imituar me besnikëri dhe shije, ndaj kishte arritur në përfundimin se i kishte ato që i duheshin një piktori. Qëndroi për një kohë në mëdyshje, ç'lloj të saj të lëvronte: tablonë me temë biblike, historike apo realiste. I njihte mirë llojet dhe mund t'i përkushtohej çdonjërit, por nuk i shkonte kurrë ndër mend që artisti as që do t'ia dijë për gjinitë e llojet, ai frymëzohet drejtpërsëdrejti nga arti i vërtetë, që e ka burimin në shpirtin e tij. Meqë frymëzohej jo nga vetë jeta, por nga pasqyrimi i saj në pikturë, atëherë me lehtësi e shpejtësi e arrinte ngjashmërinë e asaj që bënte me llojin që donte të imitonte.

I pëlqente sidomos shkolla e pikturës frënge, e madhërishme dhe e efektshme. Sipas saj pikturoi portretin e Anës veshur me kostum italian, që iu duk atij vetë dhe gjithë atyre që e shihnin shumë i qëlluar.

## IX

"Palaco", ku vajtën të banonin, ishte një godinë e vjetër, e lënë pas dore, me tavan të lartë, të gdhendur, me dysheme mozaiku, me perde të rënda në dritaret e larta, me vazo në konsole dhe në gllanikët e vatrave, me dyer druri të gdhendura dhe salla zymtake, të zbukuruara me piktura. Ky mjedis u bë shkak i lindjes së një iluzioni këndellës: Vronskit po i dukej vetja sikur nuk ishte thjesht një çifligar rus, një kolonel pushkatarësh në lirim, por ishte një çmues i lashtësisë dhe mecenat artesh, ishte një artist modest, që kishte hequr dorë nga jeta e salloneve, nga lidhjet mondane dhe ambiciet gjithfarëshe për hir të së dashurës.

Sapo nisi jetën këtu, e luajti natyrshëm rolin që i kishte caktuar vetes. Pasi u njoh nëpërmjet Golenishevit edhe me disa persona interesantë, kohët e para u ndje i qetë. Nën drejtimin e një profesori italian të pikturës bëri disa etyde nga natyra dhe iu vu studimit të jetës mesjetare në Itali; e rrëmbeu aq shumë ky studim, saqë edhe kapelen, edhe mantelin e hedhur në sup, i mbante sipas modës së asaj kohe dhe i shkonin shumë.

- Rrojmë këtu dhe s'dimë ç'bëhet atje! - i tha një mëngjes Golenishevit, që kishte ardhur tek ata. - A e ke parë tablonë e Mihaillovit? - e pyeti duke i zgjatur një gazetë ruse, që sapo e kishte marrë, me një artikull për të. Bëhej fjalë për këtë piktor rus, që banonte në qytetin ku ishin. Pikturën që kishte ndër duar ia lavdëronin shumë, thuhej se ia kishin blerë pa e përfunduar. Kritikohej qeveria dhe Akademia që e kishin lënë pa përkrahje piktorin e shquar.

- E di, - iu përgjigj Golenishevi. - Nuk është pa talent, por rruga që ka marrë është e gabuar. Po ajo mënyrë e trajtimit të temës fetare dhe po ai konceptim i Krishtit, si te Ivanovi, Shtrausi, Renani.

- E ç'paraqet ajo tablo? - pyeti Ana.

- Krishtin para Pilatit. Krishti është pikturuar si çifut në frymën e realizmit të shkollës së re. Sakaq, e ndjeu veten zot në trojet e veta dhe vazhdoi: - S'e kuptoj si mund të gabojnë aq rëndë! Krishti e ka gjetur mishërimin në artin e pleqve të vjetër. Nëse doni të paraqitni jo Zotin, por revolucionarin, apo dijetarin, drejtojini sytë nga Sokrati, Franklini, Sharlota Kordeja, por jo nga Krishti. Hë, de? Zgjedhin pikërish atë, që s'mund të zgjidhet për artin e tyre! Them se...

- Po që qenka aq i varfër, e vërtetë është? - e pyeti Vronski, duke menduar se, pavarësisht nga kjo tablo, si mecenat rus që ishte duhet t'i zgjaste dorën e ndihmës piktorit.

- Nuk besoj. Është portretist i mrekullueshëm. E keni parë portretin e Vasilçikovës të bërë prej tij? Me sa di, nuk dëshiron të merret me portretin, ndaj, ndoshta, mund të ketë edhe nevojë për të holla...

- Po sikur t'i porositnim portretin e Ana Arkadievnës? - tha Vronski.

- E pse? - pyeti Ana. - Pas atij që më bëre, nuk dua tjetër. Bëjmë të Anit (kështu e thërriste të bijën). Ja ku është! - shtoi duke parë në dritare vajzën që e mbante në krahë taja italiane; sakaq, pa me bisht të syrit Vronskin. Taja bukuroshe, që i kishte shërbyer Vronskit model për një portret, ishte brenga e vetme, që Ana e mbante të ndrydhur në shpirtin e saj. Vronski ia kishte pikasur bukurinë, që i kujtonte atë të pikturave të Rilindjes, kurse Ana nuk po e gjente dot guximin t'i thoshte vetes që e



kishte zili tajën, ndaj dhe tregohej aq e dashur, si me të, ashtu dhe me djalin e saj të vogël.

Edhe Vronski pa në dritare, pastaj e pa Anën drejt në sy dhe duke u drejtuar nga Golenishevi tha:

- E njeh Mihaillovin?

- Kam patur rast ta takoj. Është i çuditshëm, pa shkollë. Është një nga këta egërushët e rinj, që takohen shpesh tani, një tip kokoroçi, i mbrujtur me ide ateiste, nihiliste, materialiste. Më parë nuk ka qenë kështu, - vazhdoi pa u merakosur që edhe Ana me Vronskin donin diç të thoshin. - Më parë ca të tillë kanë qenë edukuar me frymën fetare, janë rritur si njerëz të ligjit dhe të moralit, me forcat e veta rropateshin të dilnin aty ku donin; këta të sotmit janë ndryshe, nuk pyesin për ligj e për moral, as për fenë nuk duan t'ia dinë, nuk pranojnë asnjë autoritet, mohojnë çdo gjë, pra, janë tipa të egër. Njëri prej tyre është. Me sa di, është bir i një kryelakeu moskovit, është i pashkollë. Kur hyri në Akademi dhe fitoi emër, i thirri mendjes, vendosi të mësonte, dhe, e dini ç'bëri, iu përvesh leximit të revistave, duke i pandehur për burim kulture. Njëherë e një kohë, kur dikush donte të fitonte kulturë, ta zëmë një francez, do të studionte klasikët: etërit e kishës, tragjedianët, historianët, filozofët. E qartë, duhej të bënte punë e jo shaka! Ky i sotmi merr e zhytet kokë e këmbë në një literaturë të keqe, përvetëson sa i del nga hundët atë që i thotë literatura nihiliste brenda një kohe të shkurtër dhe është në rregull. Por ai i njëzet viteve të shkuara gjente në ato studime argumente të luftës me autoritet me pikëpamjet shekullore, pra, kuptonte edhe diçka tjetër, kurse tani njihet me qëndrime, që as i vënë në diskutim pikëpamjet e dikurshme, por vetëm thonë: asgjë nuk ka, çdo gjë ndryshon, bëhet përzgjedhje, luftë për ekzistencë, tjetër nuk ka. Unë në librin tim...

- E dini ç'bëjmë? - ndërhyri Ana, që kishte kohë që shkëmbente shikime me Vronskin dhe ishte bindur se këtij nuk i interesonte shkolla e piktorit, por donte vetëm ta ndihmonte, duke i porositur një portret. - E dini ç'bëjmë? - e ndërpreu e vendosur Golenishevin, që kishte marrë të tatëpjetën. - Shkojmë tek ai!

Golenishevi e mblodhi veten dhe pranoi me qejf. Meqë piktori banonte në një nga lagjet më të largëta të qytetit, morën një pajton.

Pas një ore ndalën para një shtëpie të bukur. U thanë se po të dëshironin, mund t'i bënin vizitë studios, kurse piktori ndodhej në shtëpi, ishte dy hapa që këtu. Dërguan ta thërrisnin.

X

Piktori Mihajllov mëngjeseve punonte në studio. Ishte duke pikturuar një tablo të madhe. U kthye në shtëpi për të ngrënë diçka, por u grind me të shoqen, që nuk kishte ditur të fliste me të zonjën e shtëpisë për punën e qirasë.

- Po sa herë të kam thënë, mos i jep shpjegime! Se ti je budallaqe, por kur flet italisht bëhesh tri herë budallaqe! - i shfreu, pasi qenë ngrënë një copë herë.

- Që nuk ia ke larë qiranë, ç'faj kam unë? Të kisha para, dija si ia mbyllja gojën.

- Hiqmu, në ke perëndi! - iu lut Mihajllovi me zë të ngashëryer dhe, si zuri veshët, u mbyll në dhomëzën e vogël të ndarë me çatma. "Gjë e trashë!" - tha me vete, u ul në tryezë, hapi dosjen dhe u përqendrua në vizatimin e filluar.

Sa herë që s'i kishte mirë punët, zelli dhe ashku i shtoheshin sidomos pas zënkave me gruan. "Të zhdukesha gjëkundi!" - mërmëriste duke punuar. Po vizatonte portretin e një njeriu në kulmin e zemërimit. Vizatimin e kishte bërë, por nuk e kënaqte. "Jo, ai tjetri është më i mirë... Ku të jetë ajo fletë?" - tha mendueshëm. Shkoi tek e shoqja dhe tërë hundë e buzë, pa ia hedhur sytë, pyeti vajzën e madhe në e dinte ku ishte. E gjetën, por të ndotur me stearinë. E mori, e shtroi në tryezë, u largua pak dhe e pa me sy të picërruar. Buzëqeshi dhe tundi krahët.

- Ja, kështu! - belbëzoi, mori kalemin dhe zuri të vizatonte me të shpejtë. Njolla e stearinës i dha një përfytyrim të ri asaj që ishte vizatuar.

Iu kujtuan nofullat e dala në fytyrën energjike të shitësit ku blinte cigare dhe i vizatoi në fytyrën e këtij të portretit. Fërkoi duart i kënaqur. Nga e vdekur ajo u bë e gjallë. Tani rronte, kishte të veçantën e saj, nuk duhej ndryshuar. Duhej ndrequr i tërë vizatimi në përputhje me ç'kërkonte kjo figurë, duhej ndryshuar edhe vendosja e këmbëve, mbështetja e dorës së majtë, duheshin hedhur prapa flokët. E shkarkoi nga ca vogëlima që pengonin të shfaqej e tëra, çdo ndërhyrje e re vetëm ia theksonte tërësinë, ia rriste forcën, e afronte te përfytyrimi që i kishte lindur kur e kishte parë të ndotur me stearinë. Ishte duke e mbaruar vizatimin, kur i thanë se e kërkonin.

- Erdha, erdha!

Vajti tek e shoqja.

- Mirë, de, mirë, Sasha, mos më mbaj mëri! - i tha, duke vënë buzën në gaz me drojë dhe dhembshuri. - Të dy e kishim fajin. Do të rregullohet...



Veshi pallton bojë ulliri me jakë kadifeje, vuri kapelen dhe shkoi në studio. E harroi portretin e sapovizatuar. Po e gëzonte, por edhe po e trondiste vizita e këtyre rusëve të rëndësishëm të ardhur me pajton.

Për pikturën që kishte në këmbalec kishte vetëm një mendim: ishte diçka e pashoqe. Nuk thoshte se ua kalonte tablove të Rafaelit, por qe i bindur se atë që kishte dashur të shprehte dhe që kishte shprehur në të, nuk e kishte bërë askush gjer atëherë. Dhe kjo bindje e patundur nuk ishte e re, i qe mëkuar që kur e kishte filluar. E pavarësisht nga kjo, gjykimi i të tjerëve, i cilitdo të ishte, kishte për të rëndësi të madhe dhe e trondiste thellë, e çmonte më lart se të vetin. Priste të dëgjonte diçka të tillë, që vetë nuk e kishte vënë re. Dhe kurdoherë i dukej që kështu ishte.

Iu afrua me hap të shpejtë studios dhe mbeti i mahnitur nga hijeshia e Anës, të ndriçuar ëmbël në hijen e portës së madhe, që dëgjonte fjalët e rrëmbyera të Golenishevit, por që, me sa dukej, me mendje ishte te piktori që po afrohej. Ky as që e kuptoi si e rroku dhe e nguli në kujtesë këtë mbresë të parë, për ta shtyrë në punë pastaj, kur do ia lypte nevoja, ashtu siç kishte bërë me nofullat e dala të shitësit të cigareve. Vizitorët, edhe kështu zemërthyer nga ç'kishin dëgjuar për të nga Golenishevi, u zhgënjyen edhe më nga pamja e jashtme e piktorit. Mesatar nga trupi, rrondokop, me kryqet që i tundeshin kur ecte, me kapelen bojë kafe, me pallton bojë ulliri, me pantallona të ngushta, kur të gjithë i mbanin të gjera dhe sidomos me fytyrën e gjerë të njeriut të rëndomtë, ku shprehej droja dhe përpjekja për të ruajtur dinjitetin, u bëri një përshtypje të pakëndshme.

- Urdhëroni, ju lutem! - tha duke u munduar të dukej i pavarur. Hyri në hajat, nxori çelësin nga xhepi dhe hapi derën.

XI

Kur hynë në studio, Mihajllovi i pa edhe një herë mysafirët, e nguliti në kujtesë edhe fytyrën e Vronskit, sidomos mollëzat e faqeve. Ndjenjat e artistit për asnjë çast nuk e pushuan punën e tyre, vazhdonte të mblidhte material; pështjellimi dhe tronditja, që sa vinin e rriteshin me afrimin e çastit kur do të gjykohej punimi i tij, nuk e penguan që nga disa shenja të padukshme, falë intuitës dhe shijes së hollë, shpejt dhe me përpikmëri ta skaliste në kujtesë përfytyrimin për ta. Golenishevi ishte një rus i

këtushëm. Emrin s'ia mbante mend, as vendi ku ishin takuar dhe biseda që kishin bërë nuk i kujtohej, por i ndërmendej mirë fytyra, siç i ndodhte kurdoherë me fytyrat e para një herë. Iu kujtua, gjithashtu, se ishte nga ato që strukej diku në një qoshe të largët të kujtesës, e fryrë në dukje, por e varfër në shprehje. Flokët e gjatë dhe balli i gjerë, i hapur, i jepnin një hije të rëndë fytyrës, që përshkohej nga një shprehje fëmijërore shqetësimi, e cila përqendrohej në rrudhën e ngushtë mes vetullave. Vronski dhe Karenina mendoi, duhet të jenë fisnikë të pasur, që nuk marrin vesh nga arti, si të gjithë pasanikët rusë, por që shtiren si dashamirë dhe vlerësues të tij. "Me siguri, i kanë vizituar galeritë e artit të vjetër dhe tani duan të shohin studiot e piktorëve të rinj. Kanë qenë te gjermani sharlatan dhe tek ai budallai, anglezi prerafaelit, dhe tani erdhën tek unë për të mbyllur radhën e vizitave", - tha me vete. Ua dinte qëllimin këtyre "dashamirëve" (dhe sa më të mençur të ishin, aq më keq): vizitonin studiot e piktorëve të sotëm, vetëm e vetëm që të thoshin pas kësaj sa poshtë ka rënë arti dhe sa më shumë punime të tilla sheh, aq më tepër bindesh sa të paarritshëm janë mjeshtrat e lashtësisë. E priste këtë, ua shihte në fytyra, në mospërfilljen e shkujdesur, me të cilën flisnin me shoqishoqin, shihnin bustet dhe modelet prej dylli dhe lirshëm endeshin nëpër studio, në pritje që t'u zbulonin tablonë. E megjithëkëtë, duke lëvizur nga vendi etydet, duke hapur perdet dhe duke hequr bezen, ishte tejet i tronditur, aq më tepër që, edhe pse të gjithë fisnikët e pasur rusë për të duhej të ishin të trashë, Vronski, por veçanërisht Ana, i kishin pëlqyer.

- Urdhëroni! Shikojeni! - u tha, duke u tërhequr mënjanë me një si spërdredhje të trupit. - Krishti para Pilatit. Sipas shën Mateut, kreu XXVII, - shtoi duke e ndier si po i dridhej mjekra nga vërshimi i ndjenjave. U largua dhe qëndroi prapa tyre.

Për sa kohë që vizitorët shihnin tablonë, Mihajllovi nuk ia ndau sytë, por e shihte si i huaj, me mospërfillje. Ishte i sigurt që gjyqi më i lartë dhe më i drejtë do i bëhej pikërisht tani, nga këta njerëz, që aq shumë i kishte përbuzur pak më parë. E harroi ç'kishte menduar për tablonë gjatë këtyre tre vjetëve punë, harroi, madje, edhe arritjet, që për të nuk kishin si viheshin në dyshim. E shihte me sytë e këtyre vizitorëve të paanshëm dhe indiferentë, me një sy të ri dhe nuk gjente në të asgjë të mirë.

Shihte në plan të parë fytyrën e zemëruar të Pilatit dhe fytyrën e qetë të Krishtit, në plan të dytë ishin pikturuar shërbëtorët e Pilatit dhe Ioani, që përpiqej të kuptonte ç'po ngjiste. Për secilin e kishte gjetur të



veçantën karakteristike. Pas sa e sa kërkimesh kapitëse, gabimesh, korrigjimesh, secili prej tyre e kishte munduar, por edhe gëzuar aq shumë, sa herë që i ishte kthyer për të spikatur të përgjithshmen, për gjetjen e larushive dhe ngjyresave të duhura. Sa mund e punë i qe dashur për t'i arritur të gjitha këto; tani, të para me sytë e një të huaji, po i dukeshin fare banale, gjëra të përsëritura me mijëra herë. Edhe fytyra e Krishtit, më e shtrenjta ndër të tjerat, epiqendra e tablosë, që ia kishte gëzuar syrin dhe ngopur shpirtin sa e sa herë me çiltërsinë dhe hijeshinë e paraqitjes, nuk ruante tanimë asgjë nga hiret dhe arritjet e dikurshme. Kishte përpara një pikturë të bërë mirë (por edhe jo kushedi çfarë, duke e parë me sytë e tanishëm po gjente një mori të metash), por një përsëritje të krishtëve të pafund të Ticianit, Rafaelit, Rubensit, një varfëri, një vjetërsirë, madje, edhe të bërë keq, diçka laragane dhe pa pikën e shprehjes. Vizitorët kishin plotësisht të drejtë të thoshin sy autorit ca fraza të shtira mirësjelljeje dhe ta qeshnin me shpoti e keqardhje, kur të mbeteshin vetëm për vetëm.

Nuk po mundte ta duronte dot më këtë heshtje plumb të rëndë (ndonëse ajo kishte zgjatur jo më shumë se një minutë). Për t'i dhënë fund dhe për t'u treguar se ishte krejt i qetë, e detyroi veten t'i drejtohej Golenishevit:

- Më duket se kam patur kënaqësinë t'ju takoj diku? - i tha, duke parë i shqetësuar herë nga Ana e herë nga Vronski, që të mos i shpëtonte as edhe një grimë nga shprehja e fytyrës së tyre.

- Posi! Jemi parë te Rosi, në mbrëmjen ku recitoi një zonjushë italiane, një Rashel e re, - i foli lirshëm Golenishevi, pa pikën e keqardhjes që ia hoqën sytë nga tabloja.

Kur vuri re që Mihajllovi po qëndronte në pritje të mendimit të tij për tablonë, i tha:

- Ka fituar shumë nga koha që e kam parë për herë të fundit. Si atëherë, ashtu dhe tani, më bën sidomos përshtypje Pilati. Sa mirë që është treguar zemërdlirësia e këtij njeriu, por që është një zyrtar i regjur dhe as vetë nuk e kupton ç'është duke bërë. Por më duket se....

Fytyra e merakosur e Mihajllovit befas u çel, i shkëlqyen sytë. Diç deshi të thoshte, por s'po i nxirrte dot fjalët nga tronditja, bëri sikur u kollit. Sado që i çmonte shumë pak aftësitë e Golenishevit për të kuptuar artin, sado që ishte diçka fare e papërfillshme ajo që tha për shprehjen e fytyrës së zyrtarit Pilat, sado fyese i qe dukur kjo vërejtje hiçe e bërë si parësore, ndërkohë që ishin lënë pa u përmendur më të rëndësishmet, Mihajllovi u shkri nga kënaqësia. Edhe ai po këtë mendim kishte për

Pilatin. Megjithëse kjo që i tha Golenishevi ishte vetëm një nga miliona konstatimet, të cilat, dhe këtë Mihajllovi e dinte mirë, ishin që të gjitha të drejta, nuk ia zhvlerësoi peshën. Ishte gati t'i hidhej në qafë; nga gjendja e ndrydhur e makthit, kaloi në entuziazëm. Në çast tabloja sikur u ndriçua nga brenda, duke u shpalosur në tërë qenien e saj të koklavitur. Mihajllovi u orvat edhe një herë të thoshte se edhe ai kështu e kuptonte Pilatin, por iu drodhën buzët dhe nuk mundi ta thotë. Vronski dhe Ana, edhe ata po bisedonin me zë të ulët; e bënin për të mos lënduar sedrën e piktorit, por edhe për të mos nxjerrë nga goja ndonjë gjepur, siç ndodh rëndom gjatë vizitave në galeritë e arteve.

- Ç'shprehje të mrekullueshme ka fytyra e Krishtit! - tha Ana. Ajo i kishte pëlqyer më shumë nga të gjitha, e ndjeu që ishte epiqendra e tablosë, ndaj ky lavdërim do ia ledhatonte sedrën piktorit. - Duket që e mëshiron Pilatin.

Edhe kjo ishte një nga miliona konstatimet e drejta që mund të bëheshin për këtë tablo dhe për figurën e Krishtit. Kishte thënë se e mëshironte Pilatin. Duhej të binte në sy kjo mëshirë, sepse aty përqendrohej dashuria, paqja hyjnore, pajtimi me vdekjen dhe vetëdija e kotësisë së fjalëve. Sigurisht, ishte aty edhe zyrtari Pilat, por edhe mëshira e Krishtit; e para mishërim i jetës trupore, e dyta mishërim i jetës shpirtërore. Ky mendim, si dhe shumë të tjerë, u përçua rrufeshëm në kokën e Mihajllovit dhe fytyra i shndriti.

- Po, po! Si është realizuar, sa shumë dritë që ka! Por edhe mund ta anashkalosh, - tha Golenishevi duke dashur, me sa dukej, të tregonte që s'e miratonte as brendinë dhe as kuptimin e figurës.

- Po, mjeshtëri mahnitëse! - përforcoi Vronski. - Sa mirë që dalin në pah figurat e planit të dytë! Kësaj i them teknikë unë! - shtoi duke u kthyer nga Golenishevi, si të donte t'i kujtonte bisedën që kishin patur, gjatë së cilës Vronski i qe shprehur se ç'nuk ishte duke bërë për ta përvetësuar këtë teknikë.

- Po, po! Mahnitëse! - pohuan Golenishevi dhe Ana.

Me gjithë gjendjen e eksituar, fjalët e Vronskit për teknikën iu futën thikë në zemër Mihajllovit, pa me zemërim nga Vronski dhe u ngrys. E kishte dëgjuar të përsëritej shpesh kjo fjalë, por asnjëherë nuk kishte arritur t'ia kapte kuptimin. E dinte që fjala ishte për aftësitë mekanike të pikturimit, që qëndronin të pavarura nga brendia. Kishte vënë re jo një herë, ashtu si dhe në këtë lavdërim që i bënë, se teknikën ia kundërvinin vlerave të mirëfillta të veprës, sikur mund të pikturohej mirë diçka e keqe.



E dinte që duhej bërë kujdes i madh kur hiqej shtresa e ngjyrave, në mënyrë që të mos dëmtohej piktura, dhe shtresa duhej hequr krejt, por art piktori në teknikë ai nuk shihte. Edhe një mituraku apo kuzhinieres po t'i shfaqeshin ato mbeturina ngjyre, që po i shihte në tablonë e tij, edhe ata fare mirë mund t'i hiqnin. Veç as piktori më i zoti dhe më me përvojë vetëm me këtë mënyrë aq mekanike nuk do të mundte të pikturonte dot asgjë, po të mos i ishin përvijuar më parë kufijtë e brendisë. Dhe më në fund, ai vetë e shihte se në duhej lavdëruar kush për teknikë, ky nuk duhej të ishte ai. Në gjithë sa kishte bërë, kishte dobësi që ta vrisnin syrin, që vinin nga pakujdesia në heqjen e ngjyrës dhe që tani nuk kishin si ndreqeshin pa e prishur krejt veprën. Thuajse në të gjitha figurat dhe fytyrat shihte mbeturina të shtresave që nuk ishin hequr plotësisht dhe që e dëmtonin tablonë.

- Në më lejoni, desha t'ju bëj një vërejtje... - i tha Golenishevi.

- Bëjeni, posi! Ju lutem! - ia ktheu Mihajllovi, duke buzëqeshur kithët.

- Po ja, Krishtin ju e keni bërë njerizot dhe jo zotnjeri. Veç jam i sigurt, që këtë keni dashur.

- Nuk kisha si pikturoja atë Krisht, që s'e kam në shpirt, - i foli Mihajllovi zymtë.

- Po, por në një rast të tillë, në më lejoni, ja ç'mund t'ju them: tabloja që keni bërë është aq e mirë, saqë kjo vërejtje nuk i sjell ndonjë dëm, për më tepër që ky është vetëm një mendim imi. Ju keni bërë diçka tjetër; e keni konceptuar ndryshe. Se të marrim, për shembull, Ivanovin. Për mendimin tim, në qoftë se Krishti lartësohet në shkallën e një figure historike, Ivanovi do të kishte bërë mirë të kishte trajtuar një temë historike, të freskët, të paprekur nga askush.

- Po në qoftë se kjo është tema më e madhërishme që i parashtrohet artit?

- Po të kërkosh, gjen edhe të tjera. Nuk duhet harruar që arti nuk i duron as diskutimet e as arsyetimet. Kurse kur sheh tablonë e Ivanovit, si ai që beson dhe ai që nuk beson bën pyetjen: "Zot është ky apo nuk është Zot?". Prishet njësia e përshtypjes.

- E pse? Mua më duket që ky është një problem i zgjidhur për këdo që është me shkollë, - e kundërshtoi Mihajllovi.

Golenishevi nuk ishte i njëmendjeje, ngulte këmbë në mendimin e shprehur për njësinë e përshtypjes, të domosdoshëm për artin. E mundi Mihajllovin. Ky, i tronditur siç ishte, nuk mundi të thoshte asgjë në mbrojtje të mendimit të vet.

XII

Ana me Vronskin kishin kohë që këmbenin shikime keqardhjeje për këtë llafazanëri prej mendtari të mikut të tyre. Më në fund, pa pritur që ta ftonte i zoti i studios, Vronski iu afrua një tabloje tjetër të vogël.

- Ç'gjë e bukur! Një mrekulli! Mahni! - thanë me një zë.

"Ç'u paska pëlqyer aq shumë?"- pyeti veten Mihajllovi. E kishte harruar fare këtë pikturë, që e kishte bërë tre vjet të shkuara. E kishte harruar si mundimin, ashtu dhe vrundujt shpirtërorë që kishte patur atëherë, kur disa muaj rresht ajo e kishte mbajtur të mbërthyer ditën dhe natën; e kishte harruar siç harronte kurdoherë punët e përfunduara. Nuk ia kishte ënda t'i shihte, e kishte varur vetëm ngaqë priste një anglez që donte ta blinte.

- Është një punë e vjetër, - u tha.

- Sa e mirë! - thirri Golenishevi që, me sa dukej, ishte rrëmbyer sinqerisht nga hijeshija e tablosë.

Dy djelmosha po zinin peshk në hijen e një ajdesi. Më i madhi sapo kishte hedhur grepin dhe po përpiqej të kalonte fildespanjën përmes ca gëmushave, dukej tejet i përqendruar në këtë që po bënte. Tjetri, më i vogël, rrinte shtrirë në bar, mbi duar kishte mbështetur kokën me flokë të verdhë të shprishur dhe shihte mendueshëm me sytë e kaltër ujin. Për se mendonte, vallë?

Entuziazmi i vizitorëve zgjoi në shpirtin e Mihajllovit kujtimet e dikurshme, por u trembej, nuk i kishte përzemër ato ndjenja. Sado që ia ngrohën shpirtin lavdërimet, bëri ç'bëri dhe ua zhvendosi vëmendjen te një tablo e tretë.

Ndërkaq, Vronski e pyeti në e shiste këtë tablo. I tronditur siç ishte nga kjo vizitë, Mihajllovit nuk ia kishte fare qejfi të fliste për punë parash.

- Aty është nxjerrë për t'u shitur, - iu përgjigj i ngrysur.

Me të dalë vizitorët, Mihajllovi qëndroi përballë tablosë "Krishti dhe Pilati" dhe solli ndërmend gjithë sa ishte thënë e nuk ishte thënë, por që ishte nënkuptuar. Dhe si për çudi, mendimet që kishin patur aq shumë peshë kur ata kishin qenë aty dhe ai ishte bashkuar me pikëpamjet e tyre, tani se përse e kishin humbur vlerën. Po e shihte tablonë vetëm me syrin e artistit dhe iu mbush mendja për përsosmërinë e saj, për vlerën e padiskutueshme që kishte. Dhe kishte aq shumë nevojë për këtë bindje. I duhej për të mënjanuar çdo lloj tendosje tjetër, me përjashtim të asaj të krijimtarisë.

Këmba e Krishtit, paksa e shkurtër, nuk ishte si duhej. Mori paletën



dhe zuri të punonte. Duke u marrë me rregullimin e këmbës, ia hidhte sytë shën Ioanit të pikturuar në plan të dytë. Vizitorët nuk kishin thënë për të as dhe një fjalë, por ai e dinte që ishte i përsosur. Si mbaroi punën me këmbën, deshi t'i shkonte edhe atij një penel, por nuk e kishte qetësinë e duhur. Si në ato raste kur e kishte të ftohtë shpirtin, ashtu dhe kur e kishte tejet të tallazitur, ndonëse në këto çaste i vinte re mirë arritjet dhe të metat, nuk mundte të punonte. Ishte kapërcelli ndërmjet ftohtësisë dhe frymëzimit koha kur mund të punonte më mirë. Tani i mungonte qetësia e duhur. Donte ta mbulonte, por ndali me bezen ndër duar. Duke buzëqeshur i lumtur, s'ia ndante dot sytë figurës së shën Ioanit. Më në fund, me ndjenjën pikëlluese të ndarjes i hodhi përsipër bezen dhe i lodhur, por i lumtur, u kthye në shtëpi.

Vronski, Ana dhe Golenishevi, kur po ktheheshin në shtëpi, flisnin tërë gjallëri për Mihajllovin dhe pikturat e tij. Përsëriteshin veçanërisht shumë fjalët "talent", "dhunti", me të cilat nënkuptoheshin aftësitë e lindura, thuajse fizike, të pavarura nga mendja dhe nga zemra, dhe me të cilat deshën të emërtonin gjithçka që përjeton artisti, për të përcaktuar atë që s'ua kapte mendja, por për të cilën dëshironin të flisnin. Thoshin se talentin e kishte me pash, por ai nuk kishte si të zhvillohej nga mungesa e shkollës, e kjo ishte një fatkeqësi e përgjithshme e artistëve rusë. Sidoqoftë, tabloja me djelmoshat u kishte ngjitur në zemër dhe rrininrrinin e tek ajo e çonin fjalën.

- Ç'mrekulli! Si mundi ta realizojë me aq thjeshtësi! Vetë ai s'e kupton sa e mirë është! Nuk duhet lënë të na shpëtojë nga duart, duhet blerë, - tha Vronski.

XIII

Mihajllovi ia shiti tablonë Vronskit dhe pranoi të bënte portretin e Anës. Erdhi ditën e caktuar dhe filloi nga puna.

Pas seancës së pestë portreti i la pa mend të gjithë, sidomos Vronskin, jo thjesht për shëmbëllimin, por për veskun e veçantë të Anës, të pikasur mjeshtërisht nga piktori. Çuditeshe kur shihje si kishte mundur ta kapte. "Duhet ta njohësh dhe ta duash si unë, që të mundesh ta gjesh tek ajo këtë shprehje kaq të ngrohtë dhe të përzemërt", - thoshte Vronski me vete, ndonëse edhe ai vetë tani, te ky portret, po e zbulonte. Dhe kishte një vërtetësi të tillë, saqë atij dhe të tjerëve u dukej sikur kishin kohë që e njihnin.

- Shumë jam munduar ta fiksoj në portret atë nur dhe s'kam mundur, kurse ai me ta parë, e hodhi në beze. Kësaj i them teknikë unë! - thoshte Vronski.

- Do ta arrish, - e qetësonte Golenishevi, që mendonte se Vronski kishte talent dhe kryesorja, ishte me shkollë, që s'kishte si të mos ia lartësonte artin. Ia kishte nevojën përkrahjes së tij dhe lavdërimit të artikujve që shkruante e mendimeve që shprehte, e ndiente që për t'i patur, nuk duhej të kursehej.

Në shtëpinë e huaj dhe aq më tepër në palacon e Vronskit, Mihajllovi dukej tjetër njeri. Sillej tejet i respektueshëm, si të kishte frikë nga afrimi me njerëzit që nuk i nderonte. Vronskin e thërriste "shkëlqesi" dhe kurrë nuk pranoi të ulej me ta për drekë, edhe pas ftesave të përsëritura. Largohej me të mbaruar punë. Ana tregohej dashamire dhe mirënjohëse për portretin, Vronski e nderonte me mirësjellje të theksuar, mezi priste t'i vilte mendimin për tablonë e vet. Sa për Golenishevin, ky nuk linte t'i shpëtonte rast për t'i yshtur të vërtetën e madhërishme për artin. Ndërsa Mihajllovi u qëndronte njëlloj ftohtë të gjithëve. Nga mënyra si e shihte, Ana e ndiente që i pëlqente, por për të biseduar nuk bisedonte. Kur Vronski ia çonte fjalën te piktura, ky heshtte, ashtu si nuk nxirrte as dhe një fjalë kur i tregonte tablonë e vet. Dukej që e rëndonin arsyetimet e Golenishevit, por kurrë nuk i kthente fjalë.

Golenishevi i pari shprehu një mendim, të cilin e kishin të gjithë në kokë: Mihajllovi ia kishte zili Anën Vronskit.

- Ta zëmë se nuk është zili, sepse talent ai ka, por i vjen inat që një oborrtar i pasur, një kont (se ata e urrejnë këtë titull) pa më të voglin mundim bën të njëjtën gjë, në mos më mirë se ai, që i ka përkushtuar jetën pikturës. Kryesore, mungesa e shkollës, ja ç'e mundon më shumë.

Vronski e mori në mbrojtje, por thellë në shpirt ruante të njëjtin mendim, thoshte me vete se një njeri me prejardhje të tillë s'kishte si të mos zilepsej.

Portreti i Anës i pikturuar nga natyra prej tij dhe prej Mihajllovit, duhej t'ia tregonte Vronskit ndryshimin e qenësishëm ndërmjet të dyve, por ja që nuk po e shihte. Sidoqoftë, punën nuk e vazhdoi, e quante diçka të tepërt. U mor me tablonë që e kishte subjektin nga jeta mesjetare. Si ai vetë, edhe Golenishevi, por sidomos Ana, e mbanin për shumë të mirë, sepse ngjasonte shumë më tepër se tabloja e Mihajllovit me pikturat e mjeshtërve të mëdhenj .

Sa për Mihajllovin, ky u gëzua më shumë se ata kur portreti i Anës kishte përfunduar, ndonëse e kishte pasë rrëmbyer të tërin. Nuk do t'i dëgjonte më dërdëllitjet e pafundme të Golenishevit për artin, do t'i harronte pikturat e Vronskit. E dinte që s'mund ta ndalonte të zbavitej duke u marrë me pikturë; ashtu si të gjithë amatorët, edhe ai kishte të drejtë të pikturonte ç't'i shkrepej, por ja që s'i vinte mirë. Se nuk ke si e ndalon tjetrin të bëjë një kukull të madhe prej dylli dhe ta puthë, por në qoftë se qëndron para të dashuruarve dhe zë e ledhaton ashtu si e ledhaton i dashuri të dashurën, nuk ka si i vjen mirë. Një ndjenjë të tillë të pakëndshme provonte Mihajllovi përpara pikturave të Vronskit: i vinte të qeshte, i vinte inat, i vinte keq dhe e ndiente veten të fyer.



Pasioni i Vronskit për pikturën dhe për jetën mesjetare nuk zgjati shumë. Kishte aq shije sa të mos e çonte deri në fund atë tablo. E ndiente, ndonëse turbull, që të metat, në fillim pak të dukshme, do të vinin duke u theksuar. I ndodhi po ajo që i kishte ndodhur Golenishevit: e ndiente që nuk kishte gjë për të thënë, por e gënjente veten duke pandehur që mendimet nuk i ishin pjekur ende, se ishte duke i selitur, po mblidhte materiale. Por në qoftë se një gjendje e tillë Golenishevin e pezmatonte dhe e brengoste, Vronski nuk e gënjente veten, nuk brengosej e aq më tepër nuk pezmatohej. Natyrë e vendosur siç ishte, hoqi dorë nga piktura pa ia shpjeguar kujt arsyen dhe pa u shfajësuar.

Por pa këtë kalim kohe jeta në qytetin italian iu bë tepër e mërzitshme, si për të ashtu dhe për Anën, që habitej nga ky zhgënjim i tij i beftë. Palaco në sytë e tyre u bë një vjetërsirë e ndyrë, njollat në perde, plasaritjet në dysheme, ciflosja e suvasë dhe e kornizave ranë aq fort në sy; Golenishevi, profesori italian dhe udhëtari gjerman u bënë aq të mërzitshëm, sa duhej ndryshuar mënyra e të jetuarit. Vendosën të ktheheshin në Rusi dhe të banonin në fshat. Vronski kishte ndërmend të shkonte në Peterburg për të ndarë pasurinë me të vëllain, kurse Ana për të takuar të birin. Verën donin ta kalonin në çifligun e madh të Vronskit.

## XIV

Levini kishte tre muaj martuar. I lumtur ishte, por jo si pat pandehur. Pas çdo hapi që bënte e priste ndonjë zhgënjim në atë që kishte pasë ëndërruar, por edhe ndonjë magjepsje e re. I lumtur ishte, por vinte re që jeta familjare nuk ishte ashtu siç e kishte përfytyruar. Ndiente atë që do të ndiente një njeri, i cili, pasi ka soditur lundrimin e qetë, të shtruar të një barke në liqen, hipën vetë në të. E sheh që nuk mjafton vetëm të

rrish drejt, të mos përkundesh, se duhet mbajtur drejtimi, se nuk duhet harruar që je mbi ujë, se duhet vozitur, por nuk është e lehtë të bëhet me duar të pamësuara. Kur e sheh barkën, të gëzohet syri, por ta bësh të lundrojë është shumë e vështirë, ndonëse është diçka e këndshme.

Në beqari jo një herë kishte qeshur e deri përçmuar familjarët që mbyteshin në telashe, zënka, xhelozi; me vete kishte thënë se në familjen e tij nuk do të kishte nga këto. Tani jo pa shqetësim vinte re që edhe jeta e tij familjare ishte e mbushur me gjithfarë vogëlimash, madje jashtë vullnetit të tij, këto po përftonin vlera përcaktuese. E kishte mbajtur si tejet të saktë përfytyrimin e vet të jetës familjare, por si të gjithë meshkujt, e kishte pandehur si idil dashurie pa asnjë andrallë jete. Se, mendonte ai, puna duhej të mbetej punë, pas saj mund të prehesh i lumtur në krahët e dashurisë. Mjaftonte vetëm që e dashura ta ndiente dashurinë. Si të gjithë burrat harronte që edhe ajo kishte nevojë të punonte. Habitej që Kiti, aq e brishtë dhe aq poetike, që në ditët e para të jetës së përbashkët iu vu rregullimit të shtëpisë, kujdesej për sofrabezet, për mobiljet, për dyshekët e mysafirëve, për kuzhinën, për drekat. Që i fejuar e kishte habitur vendimi i saj i prerë për të mos shkuar jashtë shtetit, por në fshat, si ta dinte saktë ç'duhej bërë dhe si duhej jetuar, u habit kur pa që mendonte edhe për gjëra të tjera, përveç dashurisë së tyre. E kishte ndier veten të fyer dhe po vazhdonte ta ndiente edhe tani. Veç nuk kishte si të mos e shihte që ishte e domosdoshme. Ndonëse qeshte nën hundë me tërë këto përkujdesje të saj, kënaqej kur e shihte ashtu të zënë. Qeshte kur e shihte si rropatej t'u gjente mobiljeve të sjella nga Moska vendin e duhur, si rregullonte ajo vetë dhomën e saj dhe të tijën, si varte perdet, si caktonte dhomat për mysafirët, për Dollin, si rregullonte dhomën e shërbëtores së re, si i porosiste drekën kuzhinierit plak, si përflitej me Agafia Mihajllovnën dhe merrte vetë përsipër qeverisjen e shtëpisë. E shihte që kuzhinieri plak vinte buzën në gaz me ëmbëlsi, kur ajo si zonjë shtëpie i jepte ca udhëzime që s'mund të zbatoheshin kurrsesi; e shihte që Agafia Mihajllovna tundte kryet mendueshëm, por dashamire, kur e dëgjonte t'i jepte ca urdhëra të rinj për qilarin; e shihte sa mahnitëse dukej kur duke qeshur, por me sy të përlotur i ankohej që shërbëtorja Masha vazhdonte ta thërriste zonjushë dhe që këtu asaj nuk i bindej kush. Tërë këto e zbavitnin, por edhe e habisnin, kurse me vete thoshte se më mirë do të kishte qenë që të mos ngjisnin.

Nuk po e pikaste dot ndryshimin që i kishte ndodhur pas martesës. Kur ishte vajzë Kitit mund t'i tekej për bombone apo kek, por mund të mos ia jepnin, tani mund të porosiste ç'të donte, të blinte ç'të donte, të shpezonte sa të donte, të kënaqej me ç'ëmbëlsirë donte.



Mezi priste që t'u vinte për të bujtur Dolli me fëmijët, sidomos që do t'i jepej mundësia të qeraste vogëlushët me ëmbëlsirat e dashura, kurse nga goja e Dollit do të dëgjonte fjalët më të mira për rregullimin e shtëpisë. E ndiente afrimin e pranverës, e dinte që do të kishte edhe ditë të vrenjtura, po e ndërtonte si dinte folenë dhe merakosej për ta bërë sa më të mirë.

Kjo vëmendje e pareshtur e Kitit për vogëlimat, që binte ndesh me mendimin e Levinit për një lumturi sublime, kohët e para ishte një nga zhgënjimet e tij; por edhe pse nuk arrinte dot ta kuponte, nuk mundej të mos e adhuronte, ishte një vesk i ri.

Një tjetër zhgënjim, por edhe magjepsje ishin grindjet. Levinit kurrë nuk i kishte shkuar në mendje se ndërmjet tij dhe të shoqes, përveç respektit dhe dashurisë së dyanshme, përveç ledhave dhe adhurimit mund të kishte marrëdhënie të ndonjë lloji tjetër, por ja që dhe në ditët më të para të martesës u grindën dhe ajo iu ankua që nuk e dashuronte, se donte vetëm veten, u shkreh në vaj dhe tundi krahët e dëshpëruar.

Grindja e parë u ndodhi ngaqë Levini u vonua një gjysmë ore nga koha e caktuar, kur kishte shkuar për të parë një çiflig dhe kishte humbur rrugën duke dashur t'i binte më shkurt. Tërë kohën mendjen e kishte patur tek ajo, te dashuria për të, te lumturia e vet dhe sa më shumë që i afrohej, aq më tepër i gufonte zemra nga malli. Në dhomë hyri vrulltas, i pushtuar nga një ndjenjë edhe më e fortë se ajo që kishte patur kur kishte shkuar te Sherbackët për t'i kërkuar dorën. Sa shumë u befasua kur vuri re zymtinë dhe dëshpërimin e madh. Iu afrua që ta puthte, por ajo e shtyu.

- Ç'ke? - e pyeti.

- Qenke në qejf!... - i tha, duke dashur të tregohej sa më e qetë, por shpotitëse.

Nga goja i shpërtheu breshëria e qortimeve të mbledhura gjatë kësaj gjysmë ore xhelozie të pakuptimtë, që ia kishte copëtuar zemrën kur kishte qëndruar duke e pritur në dritare. Po e kuptonte atë që nuk kishte mundur dot ta kuptonte atëherë, kur ishte duke dalë nga kisha pas kurorëzimit. E kuptoi që ajo për të nuk është thjesht njeri i afërt, por një qenie e tillë, që nuk dihej ku mbaronte njëri dhe ku fillonte tjetri. E kuptoi nga ndjenja e dyfishuar që i kishte vërshuar. Për një hop u ndje i fyer, por sakaq i thirri mendjes se s'kishte pse fyhej: ajo ishte ai. Veten e ndjeu si njeriu që merr befas një goditje të fortë pas koke dhe si i

xhindosur kthehet për t'u hakmarrë, për ta ndëshkuar shkaktarin, por ngrin në vend kur sheh që është vrarë vetë padashur, se nuk i ka rënë në qafë njeri, se duhet vetëm të durojë dhe të përpiqet ta tulatë dhimbjen. Më pas nuk i rastisi më kurrë të provonte një të tillë ndjenjë, por këtë herë të parë ajo e pat shungulluar keq. Ishte diçka e natyrshme të shfajësohej, ta bindte që nuk kishte të drejtë, por me këtë do ta nervozonte edhe më, do t'ia lëndonte plagën. Një ndjenjë e natyrshme njerëzore e shtynte ta hiqte fajin nga vetja dhe t'ia hidhte asaj, por një tjetër edhe më e fortë e shtynte të shpejtonte ta mbyllte plagën, të mos e linte ngjarjen të fryhej. E mundonte barra e fajit të paqenë, por t'ia shkarkonte asaj dhe me këtë t'i shkaktonte dhimbje, ishte më keq. E ndiente veten si i sëmuri në kllapi, që ç'nuk bën për ta shkulur e flakur tej vendin që dhemb, por me të dalë nga kllapia e kupton që ky është ai vetë. Duhej përpjekur të durohej dhimbja, këtë dhe bëri.

U pajtuan. Kiti e pranoi fajin, po jo haptas, u bë edhe më ledhatuese, edhe më e vëmendshme ndaj të shoqit, të dy e ndjenë edhe më tepër lumturinë e dashurisë. Veç zënkat u përsëritën, madje dendur, shpërthenin papritur për gjëra pa rëndësi. Më shpesh u ndodhnin ngaqë ende nuk e dinin ç'është kryesore për njërin dhe për tjetrin dhe ngaqë shpesh nuk ishin në humor të mirë. Kur njëri nuk ishte në humor, kurse tjetri ishte, paqja ruhej, por kur të dy ishin të mërzitur, grindeshin për gjëra fare të vogla. të papërfillshme, aq sa më pas as vetë nuk e dinin përse ishin zënë. Ama, kur ishin të dy në humor, ngazëllimi i jetës u dyfishohej. Sidoqoftë, këto kohë të para të martesës kishin qenë të vështira. Ndihej tendosja, tërheqja herë në njërën anë e herë në anën tjetër të zinxhirit që i lidhte. Muaji i mjaltit, nga i cili Levini kishte pritur aq shumë, për ta jo vetëm që nuk ishte prej mjalti, por mbeti në kujtimet e tyre si më i vështiri dhe më poshtëruesi. Të dy bënin çmos ta shlyenin nga kujtesa atë kohë, kur të dy rrallë-tek ndodheshin në gjendje shpirtërore normale.

Vetëm në muajin e tretë të martesës, pas kthimit nga Moska, ku qëndruan një muaj, filluan të bënin një jetë të qetë, më të shtruar.

## XV

Sapo qenë kthyer nga Moska në fshat dhe ishin të lumtur në vetminë e tyre. Levini po shkruante në studio. Kiti qe ulur në divanin e vjetër të veshur me lëkurë, që qëndronte aty që nga koha e babait dhe e gjyshit,



ndaj ishte veçanërisht i shtrenjtë për të, dhe po qëndiste një jastëk me model anglez. Kishte veshur fustanin bojë jargavani të errët, atë që vishte ditët e para të martesës dhe që i pëlqente shumë të shoqit. Levini mendonte dhe shkruante duke e ndier i gëzuar praninë e saj. Nuk kishte hequr dorë as nga punët e bujqësisë e as nga libri ku orvatej të parashtronte pikëpamjet e veta për shndërrimin rrënjësor të ekonomive bujqësore në Rusi, por ashtu si atëherë ato mendime i qenë dukur të vogla dhe të parëndësishme në krahasim me errësirën që ia pllakoste jetën, po aq të vogla dhe të parëndësishme po i dukeshin edhe tani, në krahasim me dritën e shkëlqyer të asaj jete të lumtur që kishte përpara. Vazhdonte të merrej me punët, por e ndiente që qendra e vëmendjes ishte zhvendosur tjetërkund dhe fal kësaj po e shihte jetën në një dritë më të fortë.

Më parë punën e kishte parë si mjet shpëtimi, i dukej që pa të jeta do ishte e flashkët; tani punën e shihte si domosdoshmëri për shmangien e amullisë dhe të monotonisë nga jeta e begatë dhe e përndritur. Iu kthye dorëshkrimeve të librit, pa me kënaqësi që ia vlente t'i përkushtoheshe, pa se shtjelloheshin mendime të reja, të dobishme. Shumë nga tezat e mëparshme po i dukeshin të skajme dhe të panevojshme, veç me një qartësi që e gëzonte i mbushi boshllëqet dhe i korrigjoi të metat. Shtoi një kapitull të ri lidhur me shkaqet e gjendjes jo të mirë të ekonomisë bujqësore në Rusi, ku u përpoq të vërtetonte se varfëria vinte jo vetëm nga shpërndarja e padrejtë e tokës dhe nga gabimet në qeverisjen e saj, që vinin nga futja pa kriter e mënyrave të huazuara nga jashtë në drejtimin e këtyre ekonomive, por edhe nga zhvillimi pa kriter i hekurudhave, i mjeteve të komunikacionit, që nxisnin përqendrimin e popullsisë nëpër qytete, shtimin e luksit dhe zhvillimin pa kriter të industrisë, në dëm të bujqësisë, të kreditit bankar dhe të spekullimeve të bursës. Sipas mendimit të tij, zhvillimi normal i pasurisë së një vendi kërkonte që këto dukuri të reja të vinin pasi ishte bërë një punë e madhe për zhvillimin e bujqësisë, pasi ishin krijuar kushtet e nevojshme, të përcaktuara mirë, për lulëzimin e saj; mendonte që mbarë pasuria e vendit duhej të përparonte në mënyrë të harmonishme, pa lejuar që degët e tjera të prodhimit t'i dilnin përpara bujqësisë; që hekurudhat dhe industria të zhvilloheshin në përputhje me kërkesat që parashtronte zhvillimi i bujqësisë; vinte në dukje që në Rusi hekurudhat po ndërtoheshin nisur jo nga kritere ekonomike, por politike, ishin të parakohshme dhe në vend që t'i jepnin dorë zhvillimit të bujqësisë, po e pengonin përparimin e saj, duke mundësuar

zhvillimin përparësor të industrisë dhe duke thithur kreditë. Po e dëmtonin zhvillimin e përgjithshëm të ekonomisë, ashtu si e dëmton zhvillimin e organizmit të kafshës rritja tej mase e një organi. Në qoftë se në Evropë kreditë, hekurudhat, industrializimi ishin të domosdoshme dhe bëheshin në kohën e duhur, në Rusi po sillnin dëme, sepse zhvendosej problemi i ngutshëm dhe më i rëndësishëm i saj, zhvillimi e bujqësisë.

Ndërsa Levini shkruante, Kiti mendonte që i shoqi kishte mbajtur një qëndrim aspak të natyrshëm duke u treguar i vëmendshëm ndaj princit të ri Çarski, që pa pikën e taktit i qe vardisur një ditë para se të ktheheshin nga Moska. "U bë xheloz, - tha me vete. - O perëndi! Sa budalla dhe sa i dashur është! Bëhet xheloz për mua! S'e di që të gjithë meshkujt përveç tij më duken si Pjotr gjellbërësi! - Ngriti kokën dhe pa zverkun e qafën e kuqe të të shoqit me syrin e pronares së tyre; ishte një ndjenjë e re për të. - Më vjen keq ta shkëpus nga puna, por ka kohë të punojë dhe më vonë, dua t'ia shoh fytyrën. A do ta ndiejë vallë shikimin tim? Dua të kthejë kokën nga unë! Po, kështu dua!" Ia mbërtheu sytë e hapur që ta tërhiqte edhe më tepër me vështrimin e saj.

- Po, lëngun e thithin dhe japin shkëlqim të rremë, - mërmëriti ai dhe pushoi së shkruari. E ndjeu shikimin e saj, ktheu kokën, e pa që po qeshte, ndaj e pyeti:

- Ç'është? - dhe u ngrit.

"Domethënë, e ktheu kokën," - tha me vete Kiti.

- Asgjë. Desha vetëm që ti të ktheje kokën nga unë, - i tha dhe u përpoq të dinte në qe nxehur apo jo me të, që ia kishte ndërprerë punën.

- Sa mirë që jemi vetëm! Të paktën për mua, - i tha dhe iu afrua me buzagazin e lumturisë në fytyrë.

- Më pëlqen shumë këtu. Nuk dua të shkoj gjëkundi, as në Moskë.

- Për çfarë po mendoje?

- Unë? Po mendoja...Jo, jo! Ulu të shkruash...mos e lër punën, - i tha dhe mblodhi buzët. - Duhet të pres këto vrimat e vogla, i sheh?

Mori gërshërët dhe zuri t'i priste.

- Për çfarë po mendoje, nuk më the? - nguli këmbë Levini dhe iu ul pranë me sytë ngulur lëvizjeve rrethore që bënte me gërshërët e vogla.

- Për çfarë po mendoja? Për Moskën po mendoja, për zverkun tënd po mendoja.

- E ç'të mira paskam bërë që më ra për pjesë kjo lumturi? S'më duket fare e natyrshme. Sa mirë! - i tha dhe i puthi dorën.

- Kurse mua, sa më e lumtur që jam, aq më e natyrshme më duket lumturia.



- Të qenka shthurur gërsheti, - i tha duke ia kthyer ngadalë kokën nga vetja. - Gërsheti, ja këtu. Edhe kjo që po bëjmë punë është.

Hyri Kuzmai dhe u tha që çaji ishte gati; ata u larguan përnjëherë si të zënë në faj.

- Erdhi posta? - e pyeti Levini.

- Sapo erdhi.

- Eja me vrap, - i tha ajo duke dalë e para nga studioja, - do t'i lexoj pa qenë ti letrat. Pastaj do i biem pianos me katër duar.

Si mbeti vetëm, Levini i mblodhi fletoret dhe i vuri në çantën e re që ia kishte blerë e shoqja; lau duart në lavamanin e ri me pajimet e bukura, që po ashtu e kishte blerë ajo. Vuri buzën në gaz nga mendimet që i erdhën në kokë, pastaj tundi kryet qortueshëm. Jeta që po bënte i dukej si shumë e sheqerosur dhe e rehatshme, i erdhi turp nga kjo.

"S'është mirë, - tha me vete. - Muaji i tretë që s'po bëj asgjë. Sot u ula të punoj, e çfarë? S'arrita as ta filloj si duhet dhe e lashë. I braktisa edhe punët e bujqësisë. Herë më vjen keq ta lë vetëm, herë vë re shenja mërzie te ajo. Kurse unë shkova me mendjen që pas martesës do të fillonte jeta e vërtetë. Tre muaj u mbushën, gjë prej gjëje s'kam bërë. Duhet t'u kthehem punëve. Kuptohet, ajo s'ka asnjë faj; më duhet ta marr në dorë veten, ta vë në vendin e duhur pavarësinë time të burrit. Duhet të mësohemi si unë, si ajo me këtë jetë të re... Kuptohet, ajo s'ka asnjë faj" - i tha vetes.

Një i pakënaqur e ka të vështirë të mos ia hedhë fajin e pakënaqësisë së vet dikujt tjetër, sidomos më të afërmit. Levini bëri me faj Kitin, (megjithëse ajo asnjë faj nuk kishte) për atë qëndrim disi mendjelehtë në sjelljen me Çarskin. "Se Çarski lapërdhar e tregoi veten! Që donte t'i tregonte vendin, këtë s'e vë në dyshim, por ja që nuk diti. Ashtu është: përveç punëve të shtëpisë, që i bënte me qejf të madh, përveç tualetit dhe qëndismave, asgjë tjetër s'i intereson. Nuk i intereson as studimi që kam në dorë, as punët e çifligut, as jeta e fshatarëve, as leximet dhe deri as muzika, ku duket që është mjaft e përgatitur. Me asgjë nuk merret dhe është shumë e kënaqur."

Nuk e miratonte këtë mënyrë jetese, por nuk e kuptonte që ajo përgatitej për atë periudhë veprimtarie që pritej të fillonte, kur do ishte njëherazi bashkëshorte, zonjë shtëpie, nënë e fëmijëve. Ai s'e dinte që ajo e ndiente instiktivisht këtë barrë të rëndë të pritshme, nuk e qortonte veten për këtë shkujdesje dhe dehje dashurie që tregonte tani, kur po e ndërtonte me gaz folenë e saj të ardhshme.

## XVI

Levini e gjeti Kitin para samovarit të ri të argjendtë dhe takëmit të shkëlqyer të çajit. E kishte gostisur Agafia Mihaillovnën me çaj të nxehtë dhe po lexonte letrën e Dollit, me të cilën kishin letërkëmbim të dendur.

- Më uli këtu zonjëza, më urdhëroi të rrija me të, - i tha Agafia Mihaillovna duke parë me adhurim nga Kiti.

Në këto fjalë Levini ndjeu shkrehjen e asaj tendosjeje që kishte vënë re në marrëdhëniet ndërmjet Agafia Mihaillovnës dhe Kitit. Kjo ia kishte hequr nga duart frerët e qeverisjes së shtëpisë. Kiti doli ngadhnjimtare dhe arriti ta bënte për vete plakën.

- Të thashë? E hapa pa ty letrën, - i tha dhe ia dha letrën e shkruar me shkrim të keq. - Ta dërgon e shoqja e vëllait. Nuk e lexova. Kurse kjo është nga prindërit e mi dhe nga Dolli. E merr dot me mendje? Dolli e paska çuar Grishën dhe Tanjën në ballon e fëmijëve në shtëpinë e Sarmatskit, Tanja qenka veshur si markeze.

Por Levini nuk po e dëgjonte, lexonte i përqendruar letrën e Maria Nikollajevnës, dashnores së të vëllait, Nikollait. Ishte letra e dytë që i dërgonte. Në të parën i kishte shkruar që i vëllai e kishte dëbuar pa patur ndonjë shkak, me ca shprehje naive miturakësh, që të preknin, i thoshte se nuk kërkonte asgjë prej tij, ndonëse jetonte në skamje të plotë; ajo që e merakoste dhe e bënte të vuante ishte keqësimi i shëndetit të Nikollai Dmitriçit. Ndihmën e saj nuk donte ta pranonte. Në këtë letër të dytë ajo e njoftonte se qe takuar me të në Moskë, qenë pajtuar dhe kishin shkuar në një qytet të vogël ku kishte zënë një punë Nikollai Dmitriçi, por s'kishte ndenjur shumë, qe zënë me eprorët. I shkruante se ishte shumë keq me shëndet, dukej që i kishte të numëruara ditët. "Ju nuk ju heq nga goja. Paratë na u mbaruan," - i shkruante.

- Lexoje ç'të shkruan Dolli, - i tha Kiti me buzën në gaz, por shtangu kur pa sa shumë qe shprishur në fytyrë i shoqi. - Ç'ke kështu? Ç'ka ndodhur?

- Ajo shkruan që Nikollai po vdes. Do nisem.

Fytyra e Kitit mori shprehje tjetër. Sikur i fluturuan në çast nga koka ato që mendonte për Tanjën markeze, për Grishën, për Dollin.

- Kur do të nisesh? - e pyeti.

- Nesër.

- Të vij dhe unë me ty?

- Kiti! Ç'thua kështu? - i tha me qortim.

- Pse ç'them? - ia ktheu e fyer edhe nga mënyra si e kishte



kundërshtuar. - E pse të mos vij? S'kam për të të penguar. Unë..

- Po shkoj, sepse im vëlla është duke vdekur, - i tha Levini. - E ç'punë ke ti?

- Ç'punë kam? Po atë që ke ti kam!

"Edhe në këtë çast kaq të vështirë për mua vetëm për veten e saj mendon, ka frikë se do mërzitet, ndaj kërkon të vijë," - tha me vete qejfprishur Levini.

- Jo! Ti nuk ke pse vjen, - ia preu shkurt.

Kur e pa që gati ishte zënka, Agafia Mihaillovna e la mbi tryezë gotën dhe doli. Kiti s'e vuri re. Mënyra si i kishte shqiptuar fjalët e fundit i lanë të kuptonte që s'po i besonte sinqeritetit, me të cilin ia kishte thënë ato fjalë.

- Ja ku po ta them: në qoftë se ti do të nisesh, do të nisem edhe unë me ty, medoemos, - i tha me ngut e zemërim. - E pse të mos vij?

- Po se një Zot e di se ku do të shkojmë, nëpër ç'hotele do ndalim. Me ty do e ndiej ligsht veten, - i tha duke u munduar të tregohej sa më i qetë.

- S'ka gjë. Fare mirë mund të rri aty ku do rrish ti.

- Mirë kjo, por ka dhe një arsye tjetër: me të është ajo grua me të cilën ti s'mund të rrish.

- As e di e as dua ta di se kush është atje. Di një gjë: vëllai i tim shoqi po vdes, im shoq shkon tek ai, unë do shkoj me tim shoq që të...

- Kiti! Mos u rrëmbe kështu! Kjo vajtje ka për mua një rëndësi të jashtëzakonshme. Më vjen keq që po ta them, por më duket se je duke përzier në dhimbjen time një dobësi tënden: mosdashjen për të ndenjur vetëm. Në qoftë kështu, shko në Moskë.

- Kështu e ke ti, *gjithmonë* m'i vesh mua ca mendime të këqija dhe të poshtra, - i tha dhe lotët e fyerjes e të zemërimit iu dukën në sy. - Asnjë nga këto që thua s'më shkoi në mendje. E ndiej që detyra ime është të jem pranë burrit kur ka një hidhërim, një fatkeqësi, kurse ti s'di përse kërkon të më shkaktosh dhimbje, nuk do të më kuptosh..

- Po kjo është e tmerrshme! Është një lloj skllavërie! - thirri Levini dhe u ngrit pa qenë më në gjendje ta përmbante zemërimin. Sakaq iu duk sikur ishte duke goditur veten.

- E pse u martove atëherë? Pse s'e ruajte lirinë? Pse e bëre, kur qenke penduar? - i tha dhe u ngrit e u largua me vrap për në sallon.

Levini i shkoi pas; e gjeti duke qarë. I foli duke zgjedhur të tilla fjalë, që, në mos t'ia mbushnin mendjen, të paktën ta qetësonin. Por Kiti s'ua vinte veshin. Ai u përkul dhe i mori dorën, ajo s'deshi t'ia jepte, ia

puthi, pastaj i puthi flokët, përsëri dorën. Kiti s'ndihej.

Levini ia mori kokën në mes të të dyja duarve dhe i foli:

- Kiti!

Ajo qau me ngashërim. U pajtuan.

Vendosën të niseshin bashkë të nesërmen. Levini i tha se e besonte që donte të vinte për t'i qëndruar pranë, që prania e Maria Nikollajevnës s'ishte ndonjë gjë e pahijshme, por thellë në shpirt mbeti i pakënaqur prej saj dhe prej vetes. Prej saj që s'e la të shkonte vetëm, në një kohë kur kështu duhej (pak më parë ishte ai që s'e besonte një lumturi të tillë që ajo ta donte, kurse tani e ndiente veten fatkeq, ngaqë ajo e donte aq shumë) dhe nga vetja që s'u tregua i vendosur në atë që tha. Thellë në zemër nuk qe i njëmendje me të, kur kishte thënë që s'donte ta dinte se kush ishte me Nikollain. Shkonte me zemër të ngrirë, as që mund ta merrte dot me mendje ç'mund t'u ndodhte, e bënte të lebetitej mendimi që e shoqja do të ishte në një dhomë me një grua si ajo.

## XVII

Hoteli i qytetit provincial ku dergjej i sëmurë Nikollai Levini ishte nga ata që i ndërtojnë sipas arkitekturës bashkëkohore, i pajisin si s'ka më mirë, i mbajnë në rregull e pastërti dhe janë jo vetëm të rehatshëm, por edhe tejet këndellës me të veçantat karakteristike, por që për shkak të klientëve të pagdhendur shndërrohen shumë shpejt në hane të ndyrë, ndërkohë që pretendimet për sigurimin gjoja të rehatisë dhe të luksit vazhdojnë t'i kenë të parat.

Levinit me të shoqen ua hapi derën një ushtar me rroba të ndotura, me cigaren e duhanit në buzë; shkallët e hekurta dukeshin ogurzeza; një shërbëtor kokoroç që i priti kishte veshur një frak të fëlliqur; në sallën ku i çuan u ra në sy një tufë lulesh prej dylli që të kallte krupën, ngado që të hidhje sytë, shihje plehra dhe pluhur, por u bëri përshtypje edhe njëfarë gultimi i llojit të ri, siç e shohim në trena, në vagonat e klasit të parë, por disi më i stërholluar. Tërë këto u lanë përshtypje të keqe deri të neveritshme Levinëve, që vinin këtu pas jetës së tyre të çifligut; s'e kishin pritur këtë mënxyrë. Siç ndodh ngaherë pas pyetjes ç'dhomë dëshironin të zinin, doli që s'kishte asnjë për të qenë; më të mirat i kishin zënë një revizor hekurudhash, një avokat nga Moska, një princesha Astafieva. U ra për pjesë një dhomë e pistë, u thanë që shpresonin të lirohej atë mbrëmje një më e mirë. I nevrikosur nga kjo këmbëngulje e



të shoqes, i mbushur me maraz që në vend të kujdesit që duhej të tregonte për të vëllain qe i detyruar të kujdesej për të shoqen, ashtu zemërplasur Levini e çoi Kitin në dhomën që i dhanë.

- Shko, shko! - i tha ajo duke e parë me drojë e faj.

Levini doli nga dhoma pa i thënë asnjë fjalë dhe u gjend ballë për ballë me Maria Nikollajevnën, që e kishte marrë vesh ardhjen, por s'po guxonte t'u trokiste në derë. Ishte po ajo që kishte parë kur kishte qenë në Moskë, madje e veshur me po atë fustan leshi që ia linte zbuluar llërët dhe gushën, fytyra e mbushur vrarëlije i shprehte mirësi, por edhe vrazhdësi.

- Hë? Si është? Ç'kemi?

- Është keq. S'ngrihet dot. Mezi ju pret. Jeni... me gruan?

Levini s'po e kuptonte arsyen e turbullimit, por Maria Nikollajevna s'vonoi ta sqaronte.

- Po shkoj. Më duhet të vete në kuzhinë, - tha me zë të ulët. - Do gëzohet shumë. Ka dëgjuar për të, e ka njohur jashtë shtetit gruan tuaj.

Levini s'po dinte ç'përgjigje t'i jepte.

- Shkojmë, shkojmë, - i tha.

Atë çast u hap dera e dhomës dhe u duk koka e Kitit; Levini u bë lulëkuqe në fytyrë nga turpi dhe indinjata ndaj të shoqes, që si veten si atë po e vinte në pozitë të vështirë. Vuri re që Maria Nikollajevna u skuq edhe më shumë, u mblodh kruspull, sytë iu mbushën me lot nga sikleti, kapi fundet e shallit dhe zuri t'i përdridhte me duart flakë të kuqe, pa ditur ç'të thoshte e ç'të bënte. Në shikimin e Kitit Levini shqoi kureshtjen përvëluese për këtë grua të mistershme dhe të tmerrshme, por kjo zgjati vetëm një çast.

- Si është? - e pyeti të shoqin, pastaj pa dhe nga ajo.

- Po s'është korridori vend për kësi bisedash, - i tha Levini duke i treguar me kokë zotërinë që ecte aty pranë dhe dukej që s'e kishte fare mendjen tek ata.

- Po atëherë hyni brenda, - u tha Kiti, duke iu drejtuar Maria Nikollajevnës që tanimë e kishte mbledhur veten, por kur pa fytyrën e shprishur të të shoqit, shtoi: - Më mirë shkoni e shiheni ju, pastaj më bëni zë dhe mua.

Kiti e mbylli derën, Levini shkoi te vëllai.

Nuk priste të shihte atë që pa dhe të ndiente atë që ndjeu. Priste ta shihte të vetëgënjyer, siç ndodh rëndom me të sëmurët nga mushkëritë, që i kishte bërë aq shumë përshtypje në vjeshtë, kur i erdhi mysafir; priste t'ia shihte të përcaktuara shenjat e vdekjes, ta gjente krejt të

shkrehur, fare kockë e lëkurë; priste të provonte përsëri, ndonëse më të përforcuar, po atë keqardhje për vëllain e dashur, të përzier me lemerinë e vdekjes së tij të afërme, por i doli ndryshe. Në një dhomë të vogël, të skroptë të hotelit, në muret e së cilës dukeshin gjurmët e gëlbazave dhe që ishin aq të hollë sa dëgjoheshin zërat e atyre që bisedonin në dhomën tjetër, në ajrin e qelbur që të zinte frymën dhe të ndillte të vjellën, në një shtrat pak të larguar nga muri rrinte shtrirë një njeri i mbuluar me batanije; mbi të dukej një dorë si grabujë, e ngjitur s'di si me krahun njëlloj të hollë që nga kyçi e deri te bërryli. Koka qe mbështetur pak mënjanë mbi jastëk. Levini pa flokët e rrallë të lagur në tëmtha dhe një pjesë të ballit të zbehtë të mbuluar nga një lëkurë e tejdukshme. "S'ka mundësi që ky trup i llahtarshëm të jetë im vëlla, Nikollai,"- tha me vete. Iu afrua edhe më, ia pa me vërejtje fytyrën, iu hoq dyshimi. Po, ndryshimi ishte i lemerishëm. Sakaq sytë e të sëmurit lëvizën drejt tij, të zinj, të mëdhenj, përshkënditës nga ethet, lëvizën paksa edhe buzët poshtë mustaqeve të ngjitura nga djersa; Levini e kuptoi të vërtetën rrëqethëse: trupi gjysmë i vdekur që dergjej në shtrat ishte vëllai. Sytë e përvuajtur e panë rreptë, qortueshëm, por vetëm një çast, menjëherë ndërmjet tyre u vendos një mirëkuptim, siç ndodh kurdoherë ndërmjet njerëzish që duhen: i sapoardhuri e pranoi fajin e vonesës, sytë i shprehën keqardhje dhe pendim, pra, ankimi u kuptua; në sytë e të sëmurit u duk përshëndetja dhe gëzimi. Konstantini ia mori dorën, Nikollai vuri buzën në gaz. Ishte mezi i dukshëm, nuk ia ndryshoi as shprehjen e fytyrës e as të syve.

- Nuk e prisje të më shihje të katandisur kësisoj, - mërmëriti me vështirësi.

- Po...jo, - nëpërdhëmbi Levini. - Pse s'më çove lajm më parë? Të kam kërkuar, por s'munda të të gjej.

Duhej folur e folur, nuk duheshin bërë ndalesa, aq më tepër që e dinte se fjalët do të mbeteshin pa përgjigje, vëllai nuk ishte në gjendje, vetëm vazhdonte ta shihte me sytë si të pjekur nga zjarri, dukej që po e përpinte atë që po i thoshte. I tregoi se bashkë me të kishte ardhur e shoqja. Fytyra iu ngazëllye një hop, por me vështirësi mërmëriti mos e trembte me pamjen e tij. Heshtën një copë herë. Papritmas Nikollai lëvizi kokën dhe zuri të fliste. Levini u bë gati të dëgjonte ndonjë njoftim me rëndësi, se dhe fytyra të tillë shprehje i mori, ndërsa Nikollai iu ankua për shëndetin, për mjekun që e kuronte, i shprehu keqardhjen që s'e kishte vizituar ndonjë mjek i shquar i Moskës. Levini e kuptoi që i vëllai s'i kishte humbur shpresat e shpëtimit. Mezi po priste të mbaronte së foluri, në rastin më të parë u ngrit, duke i thënë se po shkonte të sillte



të shoqen, kurse në të vërtetë donte të çlirohej qoftë edhe për pak kohë nga angështia dhe pikëllimi që po ia ndrydhnin keq zemrën.

- Mirë do bësh, kurse unë po u them që të pastrojnë pak këtu. Të mbyt pisllëku dhe era e keqe. Masha, pastroje pak; me të mbaruar, largohu, - tha dhe i hodhi Levinit një vështrim pyetës.

Levini nuk i ktheu përgjigje. Doli në korridor dhe ndali. I tha që do ia binte të shoqen, por pasi e peshoi më i qetë gjendjen, arriti në përfundimin që më e mira e të mirave ishte të mos e çonte, do përpiqej t'ia mbushte mendjen që kështu ishte më mirë. "E pse u dashka të sekëlldiset kështu si po sekëlldisem unë?"- tha me vete.

- Hë, si është? - e pyeti Kiti me frikë.

- Është e tmerrshme! E tmerrshme! S'bëre mirë që erdhe! - i tha.

Kiti heshti disa çaste, pa me drojë e keqardhje të shoqin, pastaj iu afrua dhe ia kapi krahun me të dyja duart.

- Kostja! Më ço tek ai! Të dy do ta kalojmë më lehtë dhimbjen. Më ço dhe ik po deshe, por më ço. Të dish një gjë: e kam shumë të vështirë të të shoh të dërrmuar dhe të mos e shoh atë. Mund të jem e dobishme, ndoshta edhe për ty, por edhe për atë. Të lutem, më lër të vete! - E shihte me aq përgjërim, sa të dukej që tërë lumturia e ardhshme e saj përcaktohej nga kjo vajtje.

Deshi s'deshi, Levini pranoi ta çonte dhe harroi fare që aty do të ishte dhe Maria Nikollajevna.

Me çap të lehtë, duke e parë herë pas here me dhembshuri e trishtim të shoqin, por njëherazi edhe me vendosmëri e guxim, Kiti hyri në dhomën e të sëmurit, u kthye pa u ngutur dhe e mbylli ngadalë derën. Iu afrua shtratit në majë të gishtave, qëndroi në mënyrë të atillë, që i sëmuri të mos kishte nevojë ta kthente kokën, e mori në dorën e saj të njomë dorën e tij eshtake, të madhe, ia shtrëngoi dhe nisi t'i flasë me një gjallëri të përmbajtur, të shtruar, që dinë ta bëjnë natyrshëm vetëm gratë dhe që shfaq interesim të ndierë që s'të fyen.

- Jemi takuar në Soden, por s'kemi qenë të njohur, - i tha. - S'e mendonit që do të bëhesha kunata juaj.

- Nuk do më kishit njohur dot tani, - i tha me një buzëqeshje të përndritur ngazëllimi.

- Pse? Do ju kisha njohur. Bëtë mirë që na dërguat lajm. S'kishte ditë që të mos ju kujtonte Kostja. Ka qenë në merak për ju.

Ngazëllimi i të sëmurit nuk zgjati shumë; përsëri i ngriu në fytyrë shprehja e rreptë, qortuese, nga zilia që është aq mbytëse për ata që janë në buzë të varrit.

- Nuk më duket se jeni mirë në këtë dhomë, - i tha duke parë rreth e rrotull. Donte t'i largonte sytë nga shikimi i tij i ngulur. - Duhet të gjejmë një dhomë tjetër që të jemi më afër.

XVIII

Levini s'e shihte dot i qetë të vëllain, s'kishte si të sillej natyrshëm, kur ishte pranë tij. Kur hynte te i sëmuri, i visheshin sytë, i turbullohej mendja, s'arrinte dot t'i kapte të gjitha hollësitë e gjendjes së tmerrshme, në të cilën ndodhej. E ndiente kutërbimin e pështirë, e shihte pisllëkun dhe rrëmujën, i dëgjonte rënkimet dhe ofshamat që i dilnin nga kraharori i drobitur, por qe i vetëdijshëm për pafuqinë, për pamundësinë që ta ndihmonte. Nuk ishte se pandehte që mund të depërtonte në hollësitë e gjendjes së të sëmurit, nuk përpiqej të merrte me mendje si ishte trupi i tij nën batanije, si ishin mbledhur ato këmbë kockë e lëkurë, sa të shkrehur e të drobitur e kishte gjithçka, s'i shkonte në mendje, madje në duhej kthyer që të shpihej pak, të lehtësohej disi. Kur zuri të mendonte për tërë këto, iu ngjeth trupi; ishte i bindur që asgjë nuk mund të bënte për t'ia lehtësuar vuajtjet dhe për t'i zgjatur jetën. I sëmuri e kuptoi që i vëllai nuk ishte i zoti t'i vinte në ndihmë, kjo e nervozonte dhe e mbushte me maraz, ndërsa Levini vuante edhe më shumë: brenga dhe dhimbja e madhe ishin të pangushëllueshme. Kapej pas çdo mundësie për të dalë nga dhoma, por bënte ç'bënte e kthehej përsëri, sepse s'gjente në veten e tij forca për të qëndruar vetëm.

Kurse Kiti mendonte, ndiente dhe vepronte krejt ndryshe. Kur e pa të dergjej pa shpresë, e mbyti keqardhja, por në shpirtin e saj prej femre, kjo keqardhje nuk lindi tmerrin dhe as neverinë, si te i shoqi, por lindi ndjenjën e detyrës, nevojën për të vepruar, për ta ndihmuar. Pa humbur kohë i përveshi krahët. Hollësitë që ia mbushën trupin me mornica të shoqit, edhe asaj i ranë në sy, por e shtynë të vepronte: dërgoi të thërrisnin mjekun, të merrnin ilaçet, e urdhëroi shërbëtoren të merrej me pastrimin rrënjësor të dhomës. Disa punë i bëri vetë: i futi një çarçaf të larë nën batanije, lau disa plaçka, më të nevojshmet, urdhëroi të nxirreshin nga dhoma orienditë që nuk duheshin dhe të silleshin ato që duheshin. Disa herë shkoi në dhomën që kishin zënë për të marrë çarçafë të larë, këllëfë të pastër, peshqirë, këmishë nate, pa e çarë fare kokën për burrat që takonte në korridor.

Kamerieri që shërbente në sallë disa herë e ngriti kokën dhe e pa i



nervozuar kur e thërriste, por ato që i thoshte s'kishte si të mos i zbatonte, sepse zëri lutës e ledhatues ishte i tillë, që s'kishte si kundërshtohej ajo që kërkonte. Levinit këto bëma të së shoqes nuk i pëlqenin, nuk besonte që të sëmurit do i vinte ndonjë e mirë nga ky zell i saj. I ruhej sidomos acarimit nervor të tij. Por ky, ndonëse dukej shpërfillës, nuk po jepte shenja acarimi, vetëm dukej i turpëruar; s'kaloi shumë dhe e miratoi atë që ajo ishte duke bërë. Kur u kthye nga mjeku ( e çoi Kiti tek ai), Levini pa si po ia ndërronin çarçafët. Kurrizi i kërrusur me shpatullat e brinjët që i dukeshin nën lëkurë ishte i zbuluar; Maria Nikollajevna, e ndihmuar nga shërbëtorja, s'po ia vishte dot mëngën në krahun e gjatë, të hollë që i varej si i tharë. Kiti, që shkoi me vrap të mbyllte derën pas Levinit, enkas nuk po shihte nga i sëmuri, por ai rënkoi dhe ajo u derdh drejt tij.

- Shpejt, de, shpejt! - tha.

- Mos u afroni, - nëpërdhëmbi i pezmatuar ai. - E vesh vetë..

- Ç'thoni? - e pyeti Maria Nikollajevna.

Kiti e kuptoi atë që donte të thoshte: i vinte turp dhe s'donte që Kiti ta shihte në atë gjendje.

- Nuk po shoh! Nuk po shoh! - i tha duke ia vënë krahun në mëngë. - Maria Nikollajevna , dilni nga ana tjetër dhe futjani krahun.

- Shko, të lutem, kam një shishe me livando në valixhen e vogël, - tha duke u kthyer nga i shoqi. - Është në xhepin e vogël. Sille pak. Kur të vish, dhoma do jetë krejt e pastër.

Kur u kthye me shishen e livandos në dorë, Levini e gjeti të sëmurin shtrirë, mjedisi kishte ndryshuar krejt. Era e rëndë ishte zhdukur, në vend të saj mbante erë livando. Çdo gjë qe vënë në vendin e vet: në tryezë qenë vënë në radhë shishet me ilaçe, poçi me ujë, gota e pastër; ndërresat dhe çarçafët qenë palosur; në tryezën e vogël pranë shtratit të të sëmurit qenë vënë ilaçet pluhur dhe tabletat, një qiri. I sëmuri, i larë dhe i krehur, qetohej në çarçafët e pastër, kishte veshur një këmishë nate me jakë të bardhë. S'ia hiqte sytë Kitit, dukej që i buisnin fije shprese.

Mjeku që solli Levini ishte i ri, jo ai, nga i cili ishte aq i pakënqur Nikollai Levini. E vizitoi, shkroi recetën, dha porosi si të piheshin ilaçet dhe pastaj tha se ç'dietë duhej të mbante i sëmuri. E porositi të pinte vezë të freskëta ose rufka dhe qumësht të sapomjelë, të pinte ujë mineral. Kur iku mjeku, vëllai diç i tha Levinit, por ky dëgjoi vetëm fjalët e fundit: "Katja jote..."Nga mënyra si po e shihte, e kuptoi që po e lavdëronte. E thirri Katja, siç e thërriste dhe vetë Levini.

- Jam më mirë tani, - i tha. - T'ju kisha patur pranë, do isha shëruar

prej kohësh. Sa mirë! - Ia mori dorën dhe ia çoi te buzët, por u mëdysh sakaq, mos s'do i vinte mirë, u mjaftua vetëm me përkëdheljen. Kiti ia mori dorën në të dyja duart dhe ia shtrëngoi.

- Tani më ktheni në anën e majtë dhe shkoni të flini, - mërmëriti.

Askush s'e kuptoi atë që tha, me përjashtim të Kitit që ishte e gatshme t'ia plotësonte çdo dëshirë që kishte.

- Ktheje në anën tjetër, - i tha të shoqit. - Fle gjithmonë në atë krah. Ktheje ti, s'më vjen mirë të thërresim shërbëtoren. Unë nuk mundem. Po ju s'e ktheni dot? - pyeti Maria Nikollajevnën.

- Më vjen frikë, - iu përgjigj kjo.

Ndonëse Levinit se si i vinte ta pushtonte atë trup të shkrehur të të vëllait, t'ia prekte gjymtyrët-kocka të mbuluara me batanije, bëri si bëri dhe e ktheu vëllain në krahun e majtë; i ndikuar nga e shoqja, i mblodhi të gjitha forcat dhe e bëri; mbeti i habitur kur e pa sa shumë i rëndë ishte ai trup i drobitur. Ndërsa po e kthente dhe ndiente në qafë dorën e madhe kockë e lëkurë të vëllait, Kiti me një lëvizje të shkathët ia ktheu nga ana tjetër jastëkun, ia shkriftoi me disa goditje të lehta, ia rregulloi kokën, pastaj flokët e rrallë të ngjitur në tëmthat e lagur.

I sëmuri ia mbajti në dorën e vet dorën vëllait; ky ndjeu që po ia tërhiqte, dukej që donte të bënte diçka. E pa me zemër të ngrirë: ia çoi dorën te buzët dhe ia puthi. Levinin e mbyti ngashërimi, dënesi hidhur; pa qenë në gjendje të shqiptonte ndonjë fjalë doli nga dhoma.

## XIX

"Ua fshehu të urtëve dhe ua zbuloi miturakëve dhe të paditurve". - Kështu tha me vete Levini atë mbrëmje për të shoqen, kur bisedonin para se të binin të flinin. I shkoi mendja te kjo thënie e ungjillit, jo ngaqë veten e mbante për të urtë, por s'kishte si të mos e dinte që ishte më i mençur sa e shoqja dhe Agafia Mihaillovna dhe s'kishte si të mos e dinte edhe që, kur kishte menduar atëherë për vdekjen, e kishte vënë në këtë orvatje gjithë shpirtin. Veç dinte edhe këtë tjetrën: shumë mendje të përndritura burrash, që i kishte hetuar gjatë leximit të librave, e kishin rrahur dhe jo pak çështjen e vdekjes, por nuk kishin thënë as të njëqindtën pjesë të asaj që dinte për të e shoqja dhe Agafia Mihaillovna. Sado që ndryshonin shumë nga karakteri, pikëpamjet, qëndrimet në kuptimin e misterit të vdekjes ato puqeshin. Ato ndoshta s'i dinin çështjet që e mundonin Levinin, po t'i pyesje s'të jepnin dot përgjigje shpjegimi, por



as njëra e as tjetra s'e vinte në dyshim rëndësinë e çështjes dhe jo vetëm ato të dyja, por edhe miliona të tjerë s'e vinin në dyshim.

Provë bindëse, që ato e kuptonin dhe e dinin ç'është vdekja, ishte guximi dhe vendosmëria me të cilën vepronin në rastet kur ndesheshin me vdekjen dhe nuk kishin frikë si Levini. Ndërsa Levini dhe sa e sa të tjerë, ndonëse mund të flisnin pambarimisht shumë për vdekjen, s'e dinin ç'ishte, sepse i trembeshin dhe s'dinin si të silleshin e ç'të ndërmerrnin kur ishte duke vdekur një njeri. Sikur të ndodhej vetëm për vetëm me vëllain, Levini do e shihte duarkryq, i tmerruar do priste fundin e pashmangshëm dhe s'do bënte kurgjë për ta lehtësuar. Jo vetëm kaq, po nuk do gjente dot as fjalët që duheshin thënë, nuk do dinte as si ta shihte e as si të ecte. Të fliste për gjëra që s'kishin të bënin me sëmundjen e të vëllait, do i dukej fyese; të fliste për vdekjen, për errësirën e përjetshme, ishte punë që s'bëhej; të heshtte ishte e pamundur. "Po ta shoh, do e marrë se po e shoh enkas; të mos e shoh, do pandehë që s'e kam mendjen tek ai; të ec në majë të gishtave, do mbetet i pakënqur që po më vë në siklet," - tha me vete. Kurse Kiti, me sa dukej, as mendonte dhe as kishte kohë të mendonte për veten; ajo mendonte vetëm për të sëmurin, e dinte ç'duhej të bënte dhe çdo gjë e bënte mirë. I foli edhe për veten e saj, edhe për martesën, edhe i buzëqeshi, edhe u dhembshurua, edhe e përkëdheli, madje i zuri në gojë edhe rastet kur të sëmurët shëroheshin dhe i doli mirë e natyrshëm, domethënë, dinte. Ajo që bënte, si ajo, si Agafia Mihaillovna, nuk ishte instiktive, e pamenduar, sepse që të dyja ç'nuk bënin për t'i dhënë të sëmurit jo vetëm lehtësim fizik, përpiqeshin të bënin ku e ku më shumë për të. Kur i kishte treguar Levinit për një plak që kishte vdekur para do kohe, Agafia Mihaillovna i kishte thënë: "Vdiq pasi e mori kungimin, vdiq si vdekshim të gjithë." Edhe Kiti, përveç kujdesit për ndërresat, për regjimin ditor, për pirjen e ilaçeve, pas ditës së mbërritjes ia mbushi mendjen Nikollait se duhej thirrur prifti që ta kungonte.

Atë natë, pasi u kthye në dhomën e vet nga Nikollai, Levini mbërtheu kokën mes pëllëmbëve i menduar. Jo vetëm që s'i shkonte në mendje të hanin darkë, të bëhej gati për të fjetur, të kuvendonte me të shoqen ç'duhej bërë, por heshtte si i mbuluar me faj. Kurse Kiti, përkundrazi, ishte më e gjallë se zakonisht. Porositi t'ua sillnin në dhomë darkën, i hapi me duart e saj plaçkat, e shtroi vetë krevatin, nuk harroi të hidhte pluhur për të ngordhur tartabiqet. Imagjinata dhe intuita po i punonin më vrullshëm se ngaherë, po i ndodhte siç ndodh me këdo në minutat vendimtare të jetës, kur paraqitet rasti për ta treguar veten dhe për të

treguar që jetën deri më tani s'e ke përjetuar kot, ishte e përgatitur për minuta si këto. Ora s'kishte vajtur dymbëdhjetë, kur dora e gruas e shndërroi dhomën e rëndomtë në dhomë nuseje. Ndërsa Levini s'po çlirohej dot nga ndjenja e rëndë e përjetuar, vazhdonte t'i dukej se në raste si ky as duhet të haje, as duhet të flisje e as duhet të flije; çdo veprim i dukej i pahijshëm. Nuk vunë asgjë në gojë, e shtynë shumë orën e rënies në shtrat.

- Jam shumë e gëzuar që ia mbusha mendjen të kungohet, - tha Kiti, që qe ulur para pasqyrës së vogël e veshur me rrobëdhome dhe po krihte leshrat e butë erëmirë me një krehër të dendur. - S'më ka rastisur të jem në ndonjë kungim si ky, por mamaja më ka thënë që prifti lutet për shërimin e të sëmurit.

- Pse, vërtet beson që mund të shërohet? - e pyeti Levini, duke ia ngulur sytë shtegut të vogël që i bëhej në mes të flokëve, kur hiqte poshtë krehërin.

- E pyeta mjekun, më tha se i kanë mbetur jo më shumë se tri ditë. Fjalë janë, nga e ditka? Që e kandisa të kungohet, jam shumë e gëzuar. Ku i dihet ç'mund të ndodhë? - shtoi me një zë disi të veçantë, prej dinakeje, që i dilte gjithmonë sa herë që fliste për fenë.

Pas bisedës që kishin patur kur kishin qenë të fejuar, bashkëshortët s'kishin folur më për fenë, por Kiti vazhdonte të shkonte në kishë dhe t'i lutej Zotit me bindjen e patundur që kryente një detyrë. I shoqi me gojë s'thoshte atë që duhej të thoshte, por ajo qe e bindur që ishte një i krishterë i mirë si dhe ajo vetë, në mos edhe më i mirë se ajo; ato që thoshte i merrte për shaka burrash, siç qe shprehur edhe për qëndismat e saj: "Njerëzit me mendje i mbushin vrimat, ajo i hap enkas".

- Kurse ajo, Maria Nikollajevna, s'qe e zonja të vinte rregull e pastërti, - tha Levini. - Të them të drejtën... bëre aq mirë që erdhe... Je kaq pastërtore sa... - Ia mori dorën, por nuk ia puthi, i dukej e pahijshme, kur vdekja endej aty pranë; vetëm ia shtrëngoi dhe e pa me adhurim në sytë e kulluar dhe të përndritur.

- Do vuaje shumë sikur të ishe vetëm, - i tha Kiti duke ngritur lart krahët e zbuluar, që ia fshehën fytyrën e përskuqur nga ngazëllimi dhe i çoi në zverk për të kapur flokët me karficë. - Kurse ajo s'dinte ç'duhej bërë. Unë pata rast të mësoja shumë gjëra në Soden.

- Kishte të sëmurë rëndë edhe atje?

- Kishte.

- S'e shoh dot në këtë gjendje. Si ka qenë i ri... i pashëm, shtatlartë...

- Të besoj. E ndiej që ne me të do të ishim miq të mirë, - tha dhe u



tremb që foli sikur s'ishte më. E pa të shoqin, në sy iu dukën lot.

- Po, do ishim, - tha ai me hidhërim. - Është nga ata, për të cilët thonë që s'janë për këtë botë...

- Duhet të flemë, na presin ditë të vështira, - tha Kiti duke parë orën e saj të vogël.

## XX

Të nesërmen e kunguan. Nikollai Levini i lutej me shpirt Zotit. Sytë s'ia shqiste ikonës së vënë mbi tryezën e mbuluar me sofrabezin me kuadrate; në lutje vinte aq shumë shpresë e besim, saqë Levini u lebetit duke e parë. E dinte që shpresa e besimi ia vështirësonin ndarjen me jetën, që e donte shumë. E njihte mirë të vëllain, e dinte që zuri të mos besonte jo sepse kështu i bëhej më e lehtë jeta, por ngaqë hap pas hapi shpjegimet shkencore bashkëkohore të dukurive ia zvordhën besimin; e dinte që ky kthim i tanishëm te besimi s'ishte i përligjur, ishte vetëm i përkohshëm, bëhej për interes, nga shpresa e madhe e shërimit. Levini e dinte që këtë shpresë ia kishte yshtur edhe Kiti me tregimet për ato që kishte dëgjuar lidhur me shërimet e pabesueshme. Levini këto i dinte, por aq më fort i sëmbonte në zemër kur shihte shprehjen e lutjes dhe të shpresës në ata sy xixëllues dhe në dorën e madhe eshtake, që ngrihej me vështirësi të madhe për të bërë kryqin te balli i zbehtë i mbuluar nga lëkura e tendosur, te supet e lëshuara mbi kraharorin e boshatisur, nga ku dilte një shpirrë e ngjirur; por edhe kur shihte trupin e shkrehur e të drobitur, që s'ishte aspak në gjendje ta ruante atë jetë, për të cilën lutej i sëmuri. Gjatë kungimit edhe Levini u fal dhe bëri atë që kishte bërë sa e sa herë, ndonëse nuk besonte. Duke iu drejtuar Zotit, tha me vete: "Zot i madh! Ji vërtet ashtu siç thonë, shpëtoje këtë njeri. Mrekullitë kanë ndodhur! Shpëtoje atë, që të shpëtosh dhe shpirtin tim."

Pas mirosjes i sëmuri e ndjeu veten më mirë. Gjatë një ore nuk u kollit asnjëherë, me buzën në gaz ia puthi dorën Kitit, duke e falënderuar me sy të përlotur dhe duke i thënë që e ndiente mirë veten, s'i dhimbte asgjëkundi dhe po i kthehej oreksi e fuqia. Ai, madje, u ngrit dhe ndenji ulur, kur i sollën supën. Pasi e hëngri, kërkoi edhe një kotoletë. Dukej që i kishte të numëruara ditët, ishte më se e qartë që s'mund të shërohej, e prapëseprapë Levini dhe Kiti e kaluan atë natë në mes të shpresës dhe të dyshimit se kushedi gënjeheshin.

- Më mirë është? - Po, shumë më mirë. - E habitshme. - Asgjë të

habitshme nuk ka. - Sidoqoftë, duket më mirë, - flisnin me pëshpërimë me njëri-tjetrin dhe u ndriste fytyra nga ngazëllimi.

Por kjo ëndërr e bukur nuk vazhdoi shumë. Pas ngrënies i sëmuri ra në një gjumë të qetë, por pas gjysmë ore e zgjoi kolla e fortë. Iu davaritën shpresat, u doli përpara përsëri e vërteta e hidhur. Nikollait sikur i vinte turp ta kujtonte pandehmën e para një ore, kërkoi t'i jepnin shishen e vogël me jod, që t'i merrte erë e të lehtësonte kollitjen. Levini ia dha dhe pa sytë e mbushur me shpresë të të vëllait, si gjatë kungimit, të ngulur në sytë e tij; ata sy kërkonin të shihnin tek ai pohimin e fjalëve të mjekut, që përdorimi i jodit bën mrekulli.

- Po Kiti ku është? - pyeti me zë të mbytur nga shpirra, pasi Levini me zë të zvargur ia kishte vërtetuar fjalët e mjekut. - Nuk qenka? Atëherë mund ta them... për të e luajta këtë komedi. Shpirte është, kurse unë e ti nuk jemi nga ata që gënjehemi... Ja, kësaj i besoj..., - tha dhe shtrëngoi në dorë shishen e jodit, e çoi te hunda dhe e nuhati.

Në orën tetë të mbrëmjes Levini me të shoqen po pinin çaj në dhomën e tyre, kur hyri vrulltas Maria Nikollajevna, e verdhë dyll dhe me buzët që i dridheshin u tha:

- Po jep shpirt! Kam frikë mos vdesë tani.

Shkuan me nxitim te i sëmuri. Ky ishte ngritur paksa në shtrat, i mbështetur në bërryl, kishte kërrusur shpinën dhe lëshuar kokën.

- Ç'ke? - e pyeti Levini me pëshpërimë, pasi kishin heshtur pak.

- Jam keq! Po ju lë! - me mundim të madh, por qartë, shkoqur dhe me zë të sigurt shqiptoi Nikollai. Nuk e ngriti kokën, vetëm rrëkëlleu sytë lart pa mundur dot t'i ngrinte për të parë vëllain në fytyrë. - Katja, ik! - belbëzoi.

Levini u ngrit përnjëherë dhe me një pëshpërimë të shpejtë e urdhëroi të shoqen të dilte.

- Po ju lë, - belbëzoi përsëri Nikollai.

- E pse mendon kështu? - i tha Levini vetëm sa për të thënë diçka.

- Sepse po ju lë, - përsëriti i sëmuri, si të kishte qenë merak pas kësaj shprehjeje. - Kaq e pata.

Maria Nikollajevna i vajti pranë.

- Shtrihuni më mirë, - i tha.

- Pas pak do të shtrihem e s'do ngrihem më, - nëpërdhëmbi. - Pa jetë! - belbëzoi me zemëratë e qesëndi. - Shtrimëni, në doni.

Levini e shtriu në kurriz, iu ul pranë dhe e pa pikë vreri. I sëmuri dergjej me sytë mbyllur, por në ballë herë pas here i bëhej ndonjë rrudhë, siç u ndodh atyre që zhyten në të thella. Levini u përpoq t'ia hetonte



mendimet, të depërtonte në botën që ende regëtinte në shpirtin e vëllait, por ndonëse u sforcua shumë, në shprehjen e fytyrës së qetë e të rreptë, në lëvizjen dhe dridhjen e muskulit mbi vetull vuri re që në ato çaste agonie ai po përpiqej të sqaronte e të sqaronte atë, që për Levinin vazhdonte të mbetej mister.

- Po, po, ashtu, - mërmëriti ngadalë, me zë të këputur i sëmuri. - Dalim! - Përsëri heshti. - Ashtu! - shqiptoi i qetësuar, si t'i kishte zgjidhur ato që e mundonin. - O perëndi! - tha dhe rënkoi thellë.

Maria Nikollajevna ia preku këmbët.

- Po i ftohen, - pëshpëriti.

Gjatë, shumë gjatë, siç iu duk Levinit, i sëmuri ndenji pa lëvizur, por ishte ende gjallë, herë pas here psherëtinte. Levini ndjeu lodhje nga tërë ajo tendosje, e prapëseprapë e ndiente që nuk kishte arritur dot ta kuptonte domethënien e asaj fjalës "ashtu", që kishte mërmëritur Nikollai; e ndiente veten krejt të prapambetur në kuptimin e misterit të vdekjes në krahasim me të sëmurin që po jepte shpirt. E hoqi mendjen nga vdekja, e kaploi shqetësimi për ç'e priste: do ia mbyllte sytë me duart e tij të vdekurit, do ta vishte, do të porosiste arkivolin. Dhe, o çudi, veten po e ndiente shpërfillës, s'po e kishte më hidhërimin e humbjes, as për vëllain s'po i vinte keq. Në provonte ndonjë ndjenjë për të, kjo lidhej vetëm me zilinë që ai ishte tanimë në dijeni të misterit të vdekjes, kurse Levini jo.

Ndenji një kohë të gjatë pranë shtratit duke pritur fundin. Por fundi s'po vinte. U hap dera. Hyri Kiti. Levini i doli përpara që të mos afrohej. Kur u ngrit, ndjeu të lëvizte i sëmuri.

- Mos ik! - i tha Nikollai dhe shtriu dorën. Levini ia mori në të tijën dhe me tjetrën i bëri shenjë të shoqes të largohej. Me dorën e të vëllait në dorën e tij ndenji gjysmë ore, një orë, edhe një orë tjetër. Nuk po mendonte më për vdekjen; mendonte ç'po bënte Kiti, kush qenë ata që bënin zhurmë në dhomën ngjitur, në e kishte të tijën shtëpinë mjeku apo jo. Kishte uri dhe gjumë. E hoqi ngadalë dorën nga e të vëllait, i preku këmbët; i kishte akull të ftohta, por i sëmuri vazhdonte të merrte frymë. Levini u ngrit ngadalë dhe deshi të dilte duke shkelur në majë të gishtave, por i sëmuri lëvizi përsëri dhe i tha:

- Mos ik!

Po gdhinte. Gjendja e të sëmurit ishte po ajo. Levini e çliroi me kujdes dorën nga dora e të vëllait pa e parë në fytyrë dhe shkoi në dhomën e tij, u shtri dhe fjeti. Kur u zgjua, në vend të lajmit për vdekjen, dëgjoi t'i thonë që ishte në gjendjen e mëparshme. Ishte ngritur ulur në

shtrat, kollitej, kishte ngrënë diçka, kishte folur, s'e kishte zënë në gojë vdekjen, kishte shpresë të shërohej dhe qe bërë edhe më nevrik e i zymtë se më parë. Askush, as dhe vëllai me Kitin nuk po mundnin ta qetësonin. U fliste me zemërim e romuze të gjithëve, i qortonte për tërë ato vuajtje, kërkonte t'i sillnin nga Moska mjek të njohur. Pyetjeve të përsëritura si e ndiente veten u përgjigjej njëlloj:

- Po vuaj shumë, sa s'thuhet!

Vuante sidomos nga plagët e të dergjurit, që ishte e pamundur t'ia shëroje; dufin dhe marazin ua zbrazte të afërmve, ata i bënte me faj dhe s'pushonte së kërkuari mjekun nga Moska. Kiti bënte çmos t'ia lehtësonte vuajtjet, e qetësonte, e ngushëllonte, por më kot; dhe Levini po e shihte me sytë e tij sa shumë i dërrmuar ishte fizikisht dhe moralisht, ndonëse ç'nuk bënte për të mos e dhënë veten. Grahmat e vdekjes, që i kishin vënë re të gjithë atë natë kur Nikollai kishte thirrur të vëllain dhe ky i kishte ndenjur te koka, s'po dukeshin më. E dinin që s'e kishte të gjatë, që ishte gjysmë i vdekur, të gjithë dëshironin të merrte fund një orë e më parë kjo gjendje, por e fshihnin, i jepnin rregullisht ilaçet, thërrisnin doktorët ta vizitonin, gënjenin veten dhe atë, dhe njëri-tjetrin. Ishte një mashtrim fyes, poshtërues, ishte një mëkat i pafalshëm. Dhe më tepër nga të gjithë nga ky mashtrim vuante Levini, qoftë nga natyra që kishte, qoftë ngaqë e kishte vëlla dhe e donte më shumë nga të tjerët.

Levini, që prej kohësh kishte bërë mendje t'i pajtonte vëllezërit, edhe tani, para vdekjes, i dërgoi një letër Sergei Ivaniçit dhe mori nga ky përgjigje. Letrën ia lexoi të sëmurit. Sergei Ivaniçi u shkruante që nuk mund të vinte dhe me fjalë zemre, tepër prekëse, u kërkonte të falur.

I sëmuri nuk nxori nga goja asnjë fjalë.

- Ç'përgjigje t'i kthej? - e pyeti Levini. - Besoj, s'i mban mëri?

- Jo! Aspak! - iu përgjigj me kryeneçësi Nikollai. - Shkruaji që të më dërgojë mjekun.

Kaluan edhe tri ditë të mundimshme, i sëmuri s'po bënte as tutje, as tëhu. Ata që e shihnin: kamerieri, i zoti i hotelit, klientët, doktori, Maria Nikollajevna, Levini, Kiti, - të gjithë dëshironin që të vdiste sa më parë. Vetëm i sëmuri s'e dëshironte: s'gjente fjalë për ta shprehur zemëratën që mjekun s'po ia sillnin, i pinte rregullisht ilaçet, fliste për jetën. Vetëm në të rrallë, kur opiumi e vinte në gjumë dhe i tulateshin dhimbjet, në gjendje përçartie e kllapie belbëzonte fjalët që i dilnin nga shpirti, shprehte dëshirën që i mbulonte të gjitha dëshirat e tjera: "Ku je, moj vdekje! Pse s'po më merr!"

Vuajtjet që sa vinin e shtoheshin bënin të vetën, ia hapnin rrugën



vdekjes. S'gjente më rehat, asnjë minutë prehje nuk po kishte, s'kishte vend në trup që të mos i dhimbte, që të mos e torturonte. Madje dhe kujtimet, mbresat e dikurshme i qenë neveritur; i ngjallnin po atë pështirosje që i ngjallte edhe trupi i shkrehur. Të shihte të tjerët, t'ua dëgjonte zërat, edhe kjo e torturonte, e mbushte me neveri. Ata që i rrinin pranë këtë e ndienin, mundoheshin t'i binin sa më pak në sy, të mos bisedonin, të mos shfaqnin dëshira. Qenia e tij u shkri një me vuajtjen, me dëshirën për të shpëtuar sa më parë prej saj. Me sa dukej, në shpirtin e tij po ndodhte ai shndërrim i thellë, që do ta bënte ta shihte vdekjen si plotësim të dëshirave, si lumturim. Më parë, dëshira të tilla, si uria, etja, lodhja, i plotësoheshin duke vënë në punë trupin dhe kjo i jepte kënaqësi; tani vuajtjet nuk po i largoheshin me anën e plotësimit të dëshirave, përkundrazi, çdo orvatje për plotësimin e ndonjë dëshire sillte me vete një vuajtje të re. Ndaj dhe të gjitha dëshirat iu shkrinë në një të vetme: në dëshirën për të shpëtuar njëherë e përgjithmonë nga të gjitha vuajtjet dhe nga burimi i tyre, që ishte trupi. Por për të shprehur këtë dëshirë shpëtimi, s'gjente dot fjalë, ndaj s'fliste për të dhe nga forca e zakonit vazhdonte të kërkonte plotësimin e atyre dëshirave, që tanimë nuk mund të plotësoheshin. "Kthemëni në krahun tjetër!" - thoshte dhe s'kalonte shumë e kërkonte ta kthenin në anën e mëparshme. "Më jepni pak supë"- thoshte dhe pas pak kërkonte që supën ta hiqnin. "Më thoni ndonjë gjë, pse nuk më flisni?" - u thoshte, dhe kur dëgjonte t'i flisnin i mbyllte sytë. Në fytyrë i shprehej lodhja, shpërfillja deri neveria.

Qenë mbushur dhjetë ditë nga ardhja këtu, kur Kiti u sëmur. I dhimbte koka, i vinte për të vjellë, tërë atë mëngjes nuk u ngrit nga shtrati. Mjeku i tha se i vinte nga lodhja, nga tendosja e pazakontë dhe emocionet. Pas dreke Kiti u ngrit dhe shkoi si gjithmonë me punëdoren te i sëmuri. Kur e pa, Nikollai u vrenjt; u skërmit me përbuzje kur dëgjoi t'i thoshte që kishte gdhirë paqejf. Atë ditë kishte teshtirë shpesh dhe s'kishte rreshtur së kollituri dhe së rënkuari.

- Si jeni sot? - e pyeti.

- Më keq, - i tha me mundim. - Kam dhimbje.

- Ç'ju dhemb?

- Gjithë trupi.

- Sot gjithçka merr fund, do ta shihni! - i tha Maria Nikollajevna me pëshpërimë Kitit, por i sëmuri ndiente shumë dhe e dëgjoi. Levini i bëri shenjë të heshtte dhe pa nga ai. Nikollai i dëgjoi, por s'i bënë kurrfarë përshtypje ato fjalë, si kurdoherë po i shihte i vrenjtur dhe i rreptë.

- E nga e ditkeni? - e pyeti Levini kur dolën në korridor.

- Ka filluar të zbulohet, - i tha Marie Nikollajevna.

- Si të zbulohet?

- Ja, kështu, - i tha dhe tërhoqi poshtë palët e fustanit të leshtë.

Ishte e vërtetë: Levini kishte vënë re që tërë ato ditë i sëmuri kapte batanijen dhe donte ta hiqte nga trupi, të zbulohej.

Parashikimi i Marie Nikollajevnës doli i saktë. Kur u err, i sëmuri nuk ishte në gjendje të ngrinte duart, shihte i përqendruar para vetes dhe s'bënte kurrfarë lëvizjeje. Edhe kur i vëllai e Kiti u përkulën që ta shihnin më nga afër, shikimi i tij vazhdoi të qëndronte i ngrirë. Kiti dërgoi të merrnin priftin për të kënduar lutjen e fundit. Gjatë kohës që prifti këndoi lutjen, Nikollai nuk dha asnjë shenjë jete; sytë i kishte të mbyllur. Levini, Kiti dhe Marie Nikollajevna rrinin pranë shtratit. Por i sëmuri u shtriq, psherëtiu dhe hapi sytë. Si e mbaroi lutjen, prifti i vuri kryqin në ballin e ftohtë, pastaj e mbështolli ngadalë me petrahil dhe, si qëndroi një copë herë pa lëvizur, preku dorën e madhe pa gjak të të sëmurit, që ishte bërë akull.

- Mbaroi, - tha prifti dhe deshi të largohej, por, paprimtas, mustaqet e ngjitura të kufomës lëvizën dhe në mes të asaj qetësie varri, nga thellësia e kraharorit të tij kumbuan mbytur, por qartë fjalët:

- Ende jo... së shpejti.

Një minutë më vonë fytyra iu çel dhe buzët poshtë mustaqeve u prekën lehtë nga buzëqeshja.

Disa gra, që kishin ardhur për këtë rast, filluan nga punët për ta larë e për ta veshur të vdekurin.

Kufoma e vëllait dhe mendimi që vdekja na qëndron mbi kokë, ia përtërinë me forcë edhe më të madhe ndjenjën e lemerisë përpara misterit të madh, që e kishte shungulluar aq keq atë natë, kur i kishte ardhur i vëllai në shtëpi. Lebetija nga vdekja tani ishte edhe më pataksëse. Edhe më shumë se atëherë nuk ishte në gjendje ta kuptonte thelbin e saj; edhe më shumë po e ndiente pashmangshmërinë e saj; veç prania e të shoqes bëri që të mos e shihte veten në krahët e dëshpërimit: me gjithë tmerrin që i kallte vdekja, e ndiente se duhej jetuar dhe duhej dashuruar. Ishte dashuria ajo që po e shpëtonte nga dëshpërimi dhe makthi, madje përpara kërcënimit të dëshpërimit dashuria vetë bëhej më e fortë dhe më e pastër.

S'i qe larguar ende nga sytë misteri i vdekjes, që mbeti i pazbuluar, kur i lindi një tjetër mister, po aq i pazbuluar, që e grishte të jetonte dhe të dashuronte.

Një mjek specialist që vizitoi Kitin, tha se ajo nuk ishte e sëmurë, por ishte shtatzënë.



## XXI

Pas bisedave me Betsin dhe me Stepan Arkadiçin, gjatë të cilave Aleksei Aleksandroviçit i ishte kërkuar që ta linte të shoqen të lirë dhe i qe bërë e ditur që kjo ishte dhe dëshira e saj, ky e humbi fare toruan. S'po mundte dot të vendoste për asgjë, madje as vetë s'po e kuptonte ç'dëshironte, ndaj e la veten në duart e të tjerëve, që po merreshin me aq qejf me punët e tij. Bënte ashtu siç i thoshin. Por kur Ana iku nga shtëpia dhe guvernantja angleze dërgoi njeri që ta pyeste në duhej të hante drekë me të apo veç, për herë të parë Karenini e kuptoi gjendjen në të cilën ndodhej dhe u tmerrua. Më e vështira e të vështirave ishte se nuk po arrinte dot të bashkonte dhe të pajtonte të kaluarën me të tashmen e hidhur. Nuk ishte e kaluara, kur bashkëjetonte i lumtur me të shoqen, ajo që i shkaktonte dhimbje; kalimin nga ajo gjendje në këtë tjetrën, kur vuante nga tradhëtia e të shoqes, tanimë e kishte kapërcyer. S'ishte për ta patur zili, por sidoqoftë, ishte krejt e qartë: sikur e shoqja të qe larguar fill pasi ia kishte thënë me gojën e saj tradhëtinë, do të ishte hidhëruar dhe do e ndiente fatkeqësinë, por nuk do ishte ndodhur në këtë gjendje të mjeruar e të pakuptueshme, në të cilën po e ndiente që ishte tani. S'po arrinte dot ta pajtonte zemërgjerësinë e treguar, vendimin e marrë, dhembshurinë për gruan e sëmurë dhe për fëmijën e huaj me këtë që po i ndodhte tani, domethënë, me gjendjen e njeriut të vetmuar, të turpëruar, të qeshur e të përbuzur nga të gjithë.

Dy ditët e para pas largimit të Anës, Aleksei Aleksandroviçi i priti e i përcolli ata që i vinin për ndonjë hall, bisedoi me shefin e kabinetit, shkoi në mbledhjen e Komitetit, hëngri bukë në restorant, si zakonisht. Pa e kuptuar as vetë arsyen, tërë forcën e shpirtit e përqendroi vetëm në një gjë: të dukej sa më i qetë, sikur s'donte t'ia dinte për asgjë. Pyetjeve të shërbëtorëve se si duheshin rregulluar plaçkat dhe dhomat e Ana Arkadievnës i përgjigjej me pamjen e njeriut që e kishte parashikuar këtë që i kishte ndodhur, s'ishte ndonjë ngjarje e jashtëzakonshme. E sforconte sa më s'bëhej veten, por qëllimin e arriti: askush s'vuri re tek ai shenja dëshpërimi. Por ditën e dytë pas ikjes së të shoqes, kur Kornej i zgjati faturën e një rrobaqepësi të modës, që Ana e kishte harruar ta paguante, dhe i tha se shegerti priste përgjigje, Aleksei Aleksandroviçi e urdhëroi ta sillte tek ai shegertin.

- Të më falni, shkëlqesi, që mora guximin t'ju shqetësoj, në më urdhëroni, mund t'i drejtohemi zonjës; kini mirësinë të më thoni adresën, - i tha shegerti.

Aleksei Aleksandroviçi u mendua një hop (siç iu duk shegertit), por u ul në tryezë, mbështeti kokën ndërmjet të dyja duarve dhe u platit; disa herë u orvat të fliste, por s'mundi. Kornej, që e kuptoi gjendjen shpirtërore të të zotit, i tha shegertit të vinte herë tjetër. Karenini e kuptoi që s'po ishte më në forcat e tij roli i njeriut gjakftohtë dhe me karakter të vendosur. Dha urdhër të ikte karroca që e priste, u tha shërbëtorëve të mos prisnin njeri dhe nuk doli për drekë. E ndiente që e kishte të pamundur t'i bënte ballë përbuzjes dhe urrejtjes së të tjerëve. Nuk ishte se shkulmet shungulluese të tyre e kishin shkakun në ligësinë e tij (veten ai do mundohej ta përmirësonte), por në fatkeqësinë e tij të turpshme dhe poshtëruese. E dinte që pikërisht për këtë arsye, pikërisht ngaqë zemra i qe copëtuar mos më keq, do të ishin të pamëshirshëm me të. E ndiente që do ta mbytnin, siç mbytnin qenin e sfilitur që ulërin nga dhimbjet. E dinte që i vetmi shpëtim nga njerëzit ishte: t'ua fshihte plagët. Qe munduar shumë ta bënte këto dy ditë, por po e ndiente veten të pazotin për ta vazhduar këtë luftë të pabarabartë. Makthi erdhi e iu forcua, ngaqë e kuptonte që ishte fillikat vetëm në këtë kuje.

Në Peterburg nuk kishte kujt t'ia hapte zemrën, nga kush të priste ngushëllim, jo si nëpunës i lartë e as si pjesëtar i shoqërisë, por thjesht si njeri që vuante.

Karenini qe rritur jetim. Ishin dy vëllezër, babain s'e mbanin mend, nëna u vdiq kur Aleksei Aleksandroviçi ishte vetëm dhjetë vjeç. Kishin një pasuri të vogël. I rriti dhe i edukoi xhaxhai, një nëpunës i rëndësishëm që e kishte patur me sy të mirë perandori. Shkollën e mesme dhe universitetin Aleksei Akleksandroviçi i mbaroi me medalje, me përkrahjen e xhaxhait u vu në rrugën e shërbimit shtetëror dhe iu dha me mish e me shpirt karrierës së nëpunësisë.

As në gjimnaz, as në universitet dhe as në shërbimin shtetëror Karenini nuk bëri miq; vëllai ishte njeriu i vetëm i afërt, shërbente në Ministrinë e Jashtme, rrinte tërë kohën jashtë shtetit, ku dhe vdiq pak kohë pas martesës së Alekseit Aleksandroviçit. Kur shërbeu guvernator krahine, u njoh me tezen e Anës, një zonjë e pasur në atë vend, kjo ia vuri syrin guvernatorit të ri, jo nga mosha, por nga karriera, bëri çmos për ta afruar me mbesën dhe e vuri në një të tillë pozitë, që ky o duhej t'i kërkonte dorën, o duhej të largohej nga qyteti. Aleksei Aleksandroviçi u lëkund në mëdyshje: kishte po aq arsye për ta hedhur atë hap, sa dhe të mos e hidhte; sidoqoftë, nuk kishte ndonjë arsye me peshë, që ta detyronte të binte ndesh me rregullin bazë të jetës së tij: të mos ngujohej në mëdyshje. Për më tepër, tezja e Anës, përmes një ndërmjetësi, i dha të



kuptonte që ia kishte komprometuar mbesën, duke qëndruar shumë me të dhe nderi kërkonte që ta merrte për grua. Karenini i kërkoi dorën Anës dhe i fali, në fillim të fejuarës, kurse më pas të shoqes, të gjithë dashurinë që ishte i zoti të ndiente. Dashuria për Anën ndryshonte kryekëput nga çdo lloj dashurie tjetër që mund të provonte për të tjerët. Kishte shumë të njohur, por s'kishte asnjë mik zemre. Kishte lidhje, por jo miqësi. Ai mund ta ftonte për drekë tjetrin, ta luste për ndonjë ndihmë apo bashkëpunim, mund të diskutonte për veprimet e njërit apo tjetrit personalitet, por kurdoherë brenda suazash të caktuara. Kishte miqësi me një shok universiteti, atij edhe mund t'i hapej, por ky punonte inspektor arsimi në një krahinë të largët. Këtu në Peterburg më të afërt kishte shefin e kabinetit dhe mjekun personal. Mihail Vasilieviç Sludini, shefi i kabinetit, ishte njeri i zgjuar, zemërmirë dhe i ndershëm. Karenini e ndiente ngrohtësinë në marrëdhëniet me të, por pesë vjetët e shërbimit kishin ngritur ndërmjet tyre një mur, pengesë për afrimin shpirtëror.

Pasi mbaroi firmosjen e akteve, Aleksei Aleksandroviçi e pa Sludinin dhe u bë gati t'i fliste, por në çastin e fundit ndërroi mendje. "Keni dëgjuar për hallin tim?" - donte ta pyeste, por në vend të kësaj i doli nga goja: "Bëmani gati materialin" - dhe e la të ikte.

Edhe qëndrimin dashamir të mjekut Karenini e çmonte, por ndërmjet tyre qe vendosur një marrëveshje e heshtur: t'u binin shkurt bisedimeve, si të zënë me punë që ishin.

Sa për lidhjet miqësore me seksin femër, veçanërisht me konteshën Lidia Ivanovna, ato as që i merrte në konsideratë. Femrat, thjesht si femra, i ndillnin lemeri dhe neveri.

## XXII

Aleksei Aleksandroviçi e kishte harruar konteshën Lidia Ivanovna, por ajo nuk e kishte harruar atë. Në ato çaste makthi i erdhi për vizitë dhe hyri në studion e tij pa lajmërim. E gjeti me kokën mbështetur ndërmjet duarve.

- *J'ai forcè la consigne* [1] - i tha duke hyrë me hapa të shpejtë dhe duke gulçuar. - I di të gjitha! Aleksei Aleksandroviç! Miku im! - vijoi dhe ia shtrëngoi fort dorën në duart e saj duke e parë drejt në sy me sytë e saj të bukur, të menduar.

Aleksei Aleksandroviçi u vrenjt, u ngrit, e çliroi dorën nga duart e

1) *E shkela ndalimin (fr.)*

saj dhe i afroi karrigen.

- Kini mirësinë të uleni, konteshë. Nuk pranoj njeri, ngaqë s'para ndihem mirë, - i tha dhe iu drodhën buzët.

- Miku im! - i tha prapë kontesha Lidia Ivanovna pa ia hequr sytë dhe atë çast vetullat iu ngritën aty ku afrohen, duke formuar një trekëndësh në ballë, që ia shëmtoi edhe më fytyrën edhe kështu aspak të bukur. Aleksei Aleksandroviçi u prek nga pjesëmarrja e saj, e pa që sa s'po i dilnin lotët, ndaj i mallëngjyer ia mori dorën e mbushur dhe ia puthi.

- Miku im! - i tha ajo me zë të dridhur. - S'duhet dorëzuar para fatkeqësisë. Hidhërimin e keni të madh, por duhet të gjeni ngushëllim.

- Jam i dërmuar, i vrarë. Nuk jam më njeri! - Ia lëshoi dorën, por vazhdoi ta shihte në sytë e rrëmbushur. - Veten e ndiej veçanërisht keq, ngaqë s'gjej kund asnjë mbështetje, as brenda vetes.

- Do ta gjeni jo tek unë, ndonëse ju lutem të keni besim në miqësinë time, - i tha me psherëtimë. - Mbështetja jonë është dashuria, ajo që na ka mësuar Zoti. Barra që na ngarkon ai mbahet me lehtësi, - i tha dhe vazhdoi ta shihte me vështrimin e ngadhnjimit të brendshëm, që e njihte mirë tek ajo Karenini. - Mbështetuni te Zoti, ai do t'ju ndihmojë.

Ndonëse në këto fjalë ndihej jehona e rrymës së misticizmit të ekzaltuar, aq shumë të përhapur në Peterburg kohët e fundit dhe që Aleksei Aleksandroviçit i dukej e tepërt, prapëseprapë atij ia ledhatoi sedrën zëri i mallëngjyer dhe përgjërimtar i asaj që i shqiptoi.

- Jam fare fuqiprerë! Jam i drobitur. S'e prisja këtë që më ndodhi, as tani s'e kuptoj.

- Miku im! - përsëriti Lidia Ivanovna.

- Nuk është humbja, nuk është vetëdija që atë s'e kam më ajo që më mundon dhe më bën të vuaj. Është turpi sy botës ai që ma skuq faqen dhe nga i cili nuk po gjej dot vend ku të futem. E di që nuk është mirë që po më vë përfund ky turp, po ja që nuk po e mposht dot! - i tha.

- Bujarinë që treguat duke ia falur fajin e çmojnë dhe ju admirojnë ashtu si ju admiroj dhe unë. S'jeni ju ai që e kryet, është ai që jeton në shpirtin tuaj,- i tha kontesha duke e parë e përgjëruar. - Ju s'keni pse turpëroheni për atë që bëtë.

Aleksei Aleksandroviçi, i mikluar nga këto fjalë, ngriti lart vetullat dhe zuri të kërciste gishtat.

- Duhen ditur hollësitë, - vijoi ai me zërin piskamë. – Forcat njerëzore e kanë një cak, konteshë, unë atë e arrita. Sot më është dashur tërë ditën e ditës të merrem me dhënien e urdhërave në lidhje me gjendjen e re të *krijuar* (i mëshoi fjalës krijuar) për shkak të jetës vetmitare që po



detyrohem të bëj. Shërbëtoret, guvernantja, llogaritë... Ndoshta gjëra të vogla janë, por si zjarri i vogël më djegin, s'mundem ta duroj. Dje në drekë sa s'u çova nga tryeza, mezi e durova vështrimin e tim biri. S'më pyeti gjë, por donte të më pyeste. Kishte frikë të më shihte. S'është vetëm kjo...

Aleksei Aleksandroviçi deshi t'i tregonte për faturën e rrobaqepësit, por ndjeu si po i dridhej zëri dhe heshti. Faturën në atë letrën kaltëroshe për kapelen me kordele s'e kujtonte dot pa ndier një keqardhje të thellë për personin e vet.

- Ju kuptoj, miku im, - i tha kontesha. - Që të gjitha i kuptoj. Nuk jam e zonja t'ju ndihmoj e as t'ju ngushëlloj, por erdha që të bëj aq sa mundem. Sikur të mundja t'ju shkarkoja nga tërë këto andralla që ju poshtërojnë... E kuptoj që duhet fjalë gruaje, urdhër gruaje. A më lini të merrem unë?

Aleksei Aleksandroviçi ia shtrëngoi dorën heshturazi dhe me falënderim.

- Do kujdesemi të dy për Seriozhën. S'jam fort e zonja për veprime praktike, por do bëj si do bëj, do e marr në dorë qeverisjen e shtëpisë. Mos më falënderoni. Nuk është se...

- S'kam si të mos ju falënderoj.

- Por mos bini preh e atyre mendimeve, për të cilat më folët. S'keni pse ndiheni me turp nga ajo që është virtyti më i lartë i të krishterit: "Kush përulet, lartësohet." Jo unë, Zoti duhet falënderuar, atij i duhet drejtuar për ndihmë. Në ndihmën e Zotit gjejmë qetësi e prehje, ngushëllim, shpëtim dhe dashuri, - i tha kontesha, ngriti sytë lart e mërmëriti lutjen.

Aleksei Aleksandroviçi e dëgjonte: ca shprehje si këto, që më parë i dukeshin jo të papëlqyera, por të kota, tani po i tingëllonin të natyrshme dhe ngushëlluese. Nuk e miratonte këtë frymë të re entuziazmi fetar. Ishte besimtar, për fenë interesohej, por vetëm nga ana politike, kurse doktrina e re fetare, që linte shteg për debate e moskuptime, s'e kënaqte. Kishte mbajtur qëndrim të ftohtë, deri armiqësor ndaj saj, konteshës që linte kokën kurrë s'i kishte folur për të, e anashkalonte debatin sa herë që kjo orvatej ta ndizte. Ishte hera e parë që po e dëgjonte me kënaqësi dhe në shpirt nuk po e kundërshtonte.

- Ju falënderoj për gjithë ç'keni bërë për mua dhe për këto që më thatë, - shtoi Karenini, kur iu duk që kjo e kishte mbaruar lutjen.

Kontesha Lidia Ivanovna ia shtrëngoi dorën në të dyja duart e veta.

- Po u përvishem punëve, - i tha pas një heshtjeje të vogël duke

fshirë gjurmët e lotëve nga fytyra. - Po shkoj te Seriozha. Do ju drejtohem vetëm kur do e kem të pamundur t'ia dal mbanë ndonjë pune.

U çua dhe doli.

Në dhomën e Seriozhës, me lot në sy i tha djalit të trembur se i ati ishte njeri i shenjtë, kurse e ëma kishte vdekur.

Kontesha Lidia Ivanovna e mbajti fjalën, por i kishte thënë të vërtetën që s'i vinte fort ndoresh për veprimtari praktike. Porositë që jepte duheshin korrigjuar, ngaqë ishin të paplotësueshme dhe këtë e bënte pa u ndier Kornej, kryeshërbëtori i Aleksei Aleksandroviçit, që e kishte marrë në duart e tij qeverisjen e shtëpisë. Çdo mëngjes, kur e ndihmonte zotërinë të vishej, Kornej e vinte në dijeni të punëve me zërin e tij të shtruar, që i shprehte respekt. Por ndihma e Lidia Ivanovnës qe e madhe në aspektin moral: me dashurinë dhe respektin që kishte, iu bë mbështetje; vetë atë e joshte shumë shpresa që po e kthente në udhën e drejtë të krishtërimit, domethënë, nga besimtar të ftohtë e deri shpërfillës po e bënte ithtar të flaktë dhe të vendosur të doktrinës së krishterë, që ishte përhapur kohët e fundit në Peterburg. Nuk e pati të vështirë ta përqafonte. Si shumë të tjerëve, përfshi edhe Lidia Ivanovnën, i mungonte përfytyrimi i saktë dhe aftësitë shpirtërore, përmes të cilave konceptet e lindura nga përfytyrimi bëhen aq të gjalla, lehtësisht të prekshme, saqë kërkojnë të përkojnë me koncepte të tjera dhe me realitetin, por Aleksei Aleksandroviçi nuk shihte asgjë të pamundur dhe absurde në mendimin që vdekja, e cila ekzistonte për ata që nuk besonin, për të nuk ekzistonte dhe meqë ai e kishte të patundur besimin, gjykatës i të cilit ishte vetë, në shpirt nuk ndiente kurrfarë mëkati dhe ishte i vetëdijshëm për shpëtimin e shpirtit që këtu në tokë. Sidoqoftë, hera herës e ndiente që ky përfytyrim për besimin nuk qe sa duhet i peshuar, madje i dukej i gabuar. E dinte që kur kishte vepruar instiktivisht dhe e kishte falur të shoqen, pa menduar aspak që falja e bërë ishte akt i asaj fuqie hyjnore që gjendej në shpirtin e tij, kishte provuar një ngazëllim të mirëfilltë, të brendshëm shumë herë më të madh se ky i tanishmi, kur mendonte që në shpirt i kishte zënë vend Krishti dhe se duke firmosur gjithfarë shkresurinash, s'bënte tjetër veçse kryente vullnetin e tij. Veç, ja që i duhej të mendonte doemos kështu; i duhej të qëndronte në një lartësi të tillë, qoftë edhe të përfytyruar dhe nga kjo lartësi të mundte të vështronte me përbuzje të tërë ata që e vështronin me përbuzje. Qe kapur fort pas këtij përfytyrimi, ngaqë i dukej si i vetmi mjet shpëtimi.



## XXIII

Kontesha Lidia Ivanovna, në të ritë e mbushur me ëndërrime, qe martuar me një fisnik të pasur zemërmirë, por shthuranik. Në muajin e dytë të martesës i qe zvjerdhur dhe fjalëve të saj të zjarrta për dashurinë ndaj tij ky i përgjigjej me tallje deri armiqësi. Ata që nuk shihnin asnjë të metë te Lidia entuziaste s'dinin si ta shpjegonin ç'kishte ndodhur. Nuk u ndanë, por jetuan secili për hesap të vetë dhe kur bashkëshorti gjendej ballë për ballë me të shoqen, s'linte rast pa e thumbuar dhe tallur. Cila ishte arsyeja, këtë askush s'e dinte.

Kontesha Lidia Ivanovna kishte kohë që qe ftohur ndaj të shoqit, por binte në dashuri herë me njërin e herë me tjetrin, ndonjëherë edhe me disa në të njëjtën kohë, me burra e gra; binte në dashuri thuajse me të gjithë ata që shquheshin veçanërisht shumë. Kishte rënë në dashuri me të gjithë princat e princeshat që kishin bërë krushqi me familjen perandorake; ra në dashuri me një mitropolit, me një vikar, me një prift, me një gazetar, me tre sllavë, me Komisarovin, me një ministër, me një mjek, me një misionar anglez, me Kareninin. Këto dashuri, që aty ndizeshin dhe aty shuheshin, nuk e pengonin të mbante lidhje të përhershme me njerëz të shoqërisë së lartë dhe të oborrit perandorak. Por nga dita që e mori në pekulin e saj Kareninin e ndjeu që dashuritë e tjera nuk kishin qenë të mirëfillta, që dashuri e vërtetë ishte kjo e tanishmja për Kareninin. Kjo ndjenjë i dukej shumë më e fortë se të mëparshmet. E kuptonte që s'e kishte dashur Komisarovin, sikur ky të mos kishte shpëtuar jetën e perandorit; nuk do të qe dashuruar pas Ristiç-Kuxhickit, sikur të mos qe hedhur për diskutim çështja sllave. Kurse Kareninin e donte sepse ishte Karenin, e donte për shpirtin e tij të lartësuar e të pakuptueshëm, për piskamën e zërit, për zvargien e fjalëve, për shikimin e syve të lodhur, për karakterin e njeriut të butë dhe për duart e bardha me damarë të fryrë. Ajo jo thjesht gëzohej sa herë që e takonte, por me kërshëri e ashk kërkonte të gjente në shprehjen e fytyrës përshtypjen që i bënin fjalët e saj dhe ajo vetë. Bënte çmos t'i pëlqente jo vetëm me ato që thoshte e bënte, por edhe me paraqitjen. Merrej më shumë me tualetin, vetëm e vetëm që t'i pëlqente sa më shumë. Jo një herë e pati kapur veten me mjegullnajën ëndërrimtare në kokë, se ç'mund të ndodhte po të mos ishte më i martuar, të qe i lirë. Një fytyrë i ikte dhe një tjetër i vinte kur e shihte të hynte në dhomë, s'e përmbante dot shkulmin e ndjenjave që i buiste në buzagazin drejtuar atij, mend fluturonte nga hareja kur dëgjonte t'i dilte nga goja ndonjë fjalë e mirë për të.

Kishte disa ditë që i qe tallazitur keq shpirti. Mori vesh që Ana dhe Vronski qenë kthyer në Peterburg. Duhej ta shpëtonte Aleksei Aleksandroviçin nga takimi me të; më tepër se kaq, duhej që ky të mos vihej në dijeni të ardhjes së tyre. Përmes lidhjeve të shumta që kishte u mundua të merrte vesh pikësynimet e këtyre "njerëzve të neveritshëm", bëri çmos ta mbante sa më larg mikun e zemrës prej tyre. Një adjutant i ri, mik i Vronskit, që shkonte me shpresën të sistemohej sa më mirë falë përkrahjes së konteshës, e vinte në dijeni për gjithë ç'ndodhte; ky i tha që kishin mbaruar punë dhe të nesërmen do të largoheshin nga Peterburgu. U qetësua disi por të nesërmen mori një letër; e njohu shkrimin, ishte i Anës, sa s'i ra pika. Zarfi i trashë dukej si prej lëvozhge druri, mbante erë parfumi.

- Kush e solli? - pyeti.

- Shërbëtori i hotelit, - iu përgjigjën.

Kontesha e qetësoi disi veten para se të niste ta lexonte ç'ishte shkruar në atë letër; nga tronditja e madhe iu shpif një kollë e thatë, çjerrëse, vuante nga astma. Pasi i pushoi kolla, lexoi këto fjalë të shkruara në frëngjisht:

*"Madame la Comtesse.*

*Ndjenjat e krishtere, që mbushin shpirtin tuaj, më japin guximin e pafalshëm që t'ju shkruaj. E ndiej veten sa më s'bëhet fatkeqe nga dita që u ndava nga djali. Ju lutem përulësisht të më lejoni ta shoh para se të nisem. Më falni për shqetësimin. Po jua bëj juve këtë lutje e jo Aleksei Aleksandroviçit, ngaqë nuk dua që ky njeri bujar të vuaj duke parë emrin tim në fund të letrës. E di sa e doni, ndaj do më kuptoni. Do ma dërgoni Seriozhën, apo të vij vetë në shtëpi në orën që do më caktoni? Apo nuk dëshironi që unë të vij në shtëpi? Nisur nga shpirtmadhësia juaj, shkoj me shpresën të ma plotësoni këtë lutje. Nuk e merrnin dot me mendje sa shumë më ka marrë malli për djalin, përkatësisht, nuk mund ta merrni dot me mendje sa shumë mirënjohëse do ju jem për ndihmën që do më jepni.*

*ANA."*

Çdo gjë e kësaj letre e indinjoi konteshën: brendia, fjalët e përdorura, sidomos ato që kishin të bënin me bujarinë e Aleksei Aleksandroviçit, e veçanërisht tingëllimi i përgjithshëm, që iu duk prej shthuranikeje.

- I thuaj shërbëtorit që përgjigje nuk ka, - dhe atë çast u ul t'i shkruante Aleksei Aleksandroviçit, se shpresonte ta takonte në orën një në Pallat, në ceremoninë e rastit.



*"Më duhet të bisedoj me ju për një çështje të hidhur, të rëndësishme. Do caktojmë vendin ku mund të bisedojmë, më mirë të takohemi tek unë, do ju qeras me çajin tuaj të preferuar. Zoti na e ngarkon kryqin, por na jep dhe forcën ta mbajmë."*

I shkruante nga dy-tri pusulla çdo ditë; i pëlqente të jepte e të merrte me këtë njeri të dashur, i dukej që në të gjente veskun dhe misterin që s'e kishte vetë.

## XXIV

Ceremonia e urimeve në Pallat mori fund. Të pranishmit përshëndeteshin dhe këmbenin ndonjë mendim për ngjarjet më të fundit, për dekorimet, për emërimet e reja në vende me rëndësi.

- Konteshën Maria Borisovna duhej ta kishin bërë ministre lufte, kurse princeshën Vatkovskaja shefe shtatmadhorie, - i thoshte një plakaruq thinjosh veshur me uniformë me kordonë të praruar një zonjusheje që e pyeti për emërimet.

- Kurse mua të më emëronin adjutante të tyre, - ia ktheu zonjusha me buzën në gaz.

- Ju e keni vendin: një detyrë e lartë në botën kishtare, kurse Kareninin do ta keni ndihmës... Tungjatjeta, princ! - e përshëndeti plakaruqi atë që iu afrua.

- Ç'më zunë veshët ashtu për Kareninin? - e pyeti princi.

- Ai dhe Putjatovi u dekoruan me urdhërin "Aleksandër Nevski."

- Kam pandehur që e ka patur.

- Jo. Vështrojeni, - tha duke treguar me kapelen me gallona në drejtim të Kareninit, që ishte veshur me uniformën e Oborrit, me kordelen e re, të kuqe në sup dhe qëndronte te dera e sallës bashkë me një anëtar të Këshillit të Shtetit. - Duket i fryrë dhe i vetëkënaqur sa s'thuhet, - shtoi dhe ndali për t'i dhënë dorën një të njohuri tjetër.

- Më duket i plakur, - tha ky.

- Nga telashet. Vetëm projekte di të shkruajë. I është qepur bashkëfolësit të mjerë dhe s'do e lerë pa ia parashtruar deri në fund idenë e ndonjë projekti të ri. I plakur thatë? *Il fait des passions.*[1] Sa s'po pëlcet nga xhelozia për të shoqen kontesha Lidia Ivanovna.

- Ç'thoni kështu! Ju lutem, mos e përgojoni konteshën.

*1) Ka shumë sukses (fr.)*

- Pse përgojim qenka kur themi se është dashuruar me Kareninin?

- E vërtetë është që paska ardhur Karenina?

- Në Pallat jo, por në Peterburg po. I takova mbrëmë, Anën dhe Aleksei Vronskin, *bras-dessous, bras- dessous* [1] në rrugë "Morskaja".

- Është një njeri që s'ka... - nisi të thoshte princi i ri, por e preu në mes fjalën për t'i lëshuar rrugë e të përshëndeste një pjesëtar të familjes së perandorit.

Ndërkohë Karenini i fliste e i fliste personit me rëndësi lidhur me një projekt financiar. S'e ndërpriste fjalën nga frika mos ky largohej.

Nga koha që e kishte lënë e shoqja, Kareninit i kishte ndodhur gjëja më e keqe që mund t'i ndodhë një nëpunësi: kishte arritur kulmin e ngritjes në përgjegjësi. Këtë e dinin të gjithë, me përjashtim të atij vetë. Përplasja me Stremovin, fatkeqësia me të shoqen apo thjesht arritja e cakut të fundit kishin bërë që karriera e tij të mbyllej. Zinte vend me rëndësi, ishte anëtar komisionesh me peshë, bënte pjesë në gjithfarë komitetesh, por ishte njeri që i kishte kaluar koha, prej tij nuk pritej ndonjë gjë e madhe. Mendimet që shprehte, propozimet që bënte dukeshin si të njohura nga të gjithë dhe s'ia vrarnin. Kurse Aleksei Aleksandroviçi këtë s'e kuptonte, përkundrazi, që kur e kishin mënjanuar nga pjesëmarrja e drejtpërdrejtë në veprimtarinë qeveritare, i vinte re më qartë gabimet dhe lajthitjet e të tjerëve dhe e quante për detyrë të tregonte se si mund të ndreqeshin gabimet.

Pak kohë më parë se të largohej e shoqja kishte filluar të shkruante projektin e reformës bujqësore, që u pasua edhe nga projekte të tjera, që kishin të bënin me degë të ndryshme të administratës, projekte që s'i hynin në punë askujt. Por ai vetë nuk ishte i këtij mendimi, përkundrazi, ndihej i vetëkënaqur edhe më tepër nga veprimtaria e vet.

"I martuari mendon për të mirat e kësaj bote që t'i bëjë qejfin gruas, kurse i pamartuari mendon për gjëra hyjnore që t'i bëjë qejfin Zotit!" - ka thënë apostull Pavli. Edhe Aleksei Aleksandroviçi në punët që bënte udhëhiqej nga shkrimet e shenjta; këtë thënie të Shën Pavlit e kujtonte shpesh. Që kur e kishte lënë gruaja, i dukej që i shërbente Zotit më shumë se më parë, duke iu përkushtuar hartimit të këtyre projekteve.

Aleksei Aleksandroviçi po e shihte fort mirë që anëtari i Këshillit të Shtetit donte të largohej, por vazhdonte të vetën; bashkëfolësi përfitoi nga rasti që aty pranë kaloi pjesëtari i familjes perandorake dhe u zhduk. Kur mbeti vetëm, Karenini vari hundë e buzë, vajisi kryet i menduar, hodhi një vështrim të mjegulluar rreth e rrotull dhe shkoi te dera, ku

1) të zënë për krahu (fr.)



shpresonte të takonte Lidia Ivanovnën. Kaloi pranë atyre që po bisedonin për të, i përshëndeti. Tha me vete: "Sa të fortë e të shëndetshëm janë këta njerëz." Pati parasysh trupin prej atleti të një adjutanti dhe zverkun e kuq të princit të ri, që ia shtrëngonte jaka e uniformës. "Mirë thonë, që çdo gjë është e keqe në këtë botë."

- Ah! Aleksei Aleksandroviç! - tha plakaruqi me kordonë, që ia nguli sytë me ligësi dhe përçmim. - Nuk ju kam uruar për dekoratën e re.

- Ju falemnderit, - iu përgjigj Karenini. - Sa ditë e bukur është sot! - shtoi dhe, sipas zakonit që kishte, e theksoi dhe e zvargu disi fjalën " e bukur."

E dinte që kishin folur për të, prej cave si ata nuk priste tjetër veç armiqësisë. Ishte mësuar.

Kur pa te dera supet e verdhë të konteshës Lidia Ivanovna, kur shikimi i ndeshi shikimin e syve të saj të bukur, të kredhur në ëndërrime, Aleksei Aleksandroviçi vuri buzën në gaz duke zbuluar dhëmbët rruazë të bardhë dhe iu afrua.

Tualeti që po bënte i kërkonte mund e durim konteshës; qëllimi i tij ndryshonte krejt nga tualeti që kishte bërë tridhjetë vjet më parë: atëherë përpiqej të zbukurohej, tani përpiqej që të mos i binte shumë në sy. Dhe ia kishte arritur qëllimit, Aleksei Aleksandroviçit ajo i dukej shumë tërheqëse. Në mes të atij deti armiqësor, qesëndisës dhe përbuzës, ajo ishte për të i vetmi ishull jo vetëm dashamirësie, por dhe dashurie. I rrethuar nga sa e sa shikime tallëse, e tërhoqi vështrimi i saj i mbushur me dashuri, e tërhoqi siç tërheq bimën drita.

- Urimet e mia, - i tha duke i treguar me sy dekoratën.

Aleksei Aleksandroviçi e përmbajti të qeshurën ngazëllimtare, mblodhi supet, mbylli sytë, si të donte të thoshte që s'kishte si të ishte i gëzuar nga kjo gjë. Kontesha Lidia Ivanovna e dinte që dekoratat ishin për Kareninin nga gëzimet më të mëdha të jetës.

- Engjëllushi ynë si është? - e pyeti. Kështu e thërriste sy tij Seriozhën.

- Nuk them dot se jam shumë i kënaqur prej tij, - iu përgjigj Karenini duke ngritur lart vetullat dhe duke hapur syë. - Edhe Sitnikovi nuk është i kënaqur. (Sitnikovi ishte mësuesi). Siç ju kam thënë, vë re njëfarë ftohtësie në marrëdhëniet me mua.

Ishte nga ato çështje, që po e vinte në merak gjithë më shumë me kalimin e ditëve. Qe i shqetësuar për edukimin e të birit. Meqë kurrë ndonjëherë nuk ishte marrë me çështjet e arsimit, i kushtoi njëfarë kohe

studimit teorik të tyre, lexoi disa libra pedagogjikë e psikologjikë, u këshillua me një pedagog të njohur peterburgas dhe iu vu punës për edukimin e të birit.

- Mundet... po zemra? Ai djalë ka zemrën e babait; me një zemër të tillë nuk ka si bëhet i keq, - i tha kontesha Lidia Ivanovna me zë sa ngazëllimtar aq dhe entuziast.

- Po, ndoshta... Kurse unë duhet të bëj detyrën e prindit. Më tepër se kaq, nuk kam ç'të bëj.

- Ejani nga unë sonte, - i tha ajo. - Na duhet të bisedojmë për diçka të pakëndshme për ju. Ç'nuk do të bëja për të parandaluar zgjimin te ju të disa kujtimeve aspak të mira, po ja që të tjerët mendojnë ndryshe. Mora një letër nga ajo. Është këtu, në Peterburg.

Aleksei Aleksandroviçi u drodh si ta kishte zënë korrenti kur dëgjoi për të shoqen, por sakaq fytyra i ngriu si maskë. La të kuptohej që ishte jashtë forcave dhe mundësive të tij të bënte ndonjë diçka.

- E prisja këtë, - tha.

Lidia Ivanovna e pa me admirim dhe sytë iu mbushën me lot nga mallëngjimi për shpirtmadhësinë e këtij burri.

## XXV

Karenini hyri në sallonin e vogël të zbukuruar me statuja dhe enë farfurie të vjetra me piktura të varura në mure të mobiluara me shije, kur zonja e shtëpisë nuk ishte aty. Ishte duke u veshur. Në tryezën e rrumbullakët mbuluar me sofrabez të pastër qe shtruar takëmi kinez i çajit dhe çajniku i argjendtë që nxehej me alkool. Aleksei Aleksandroviçi u hodhi një sy portreteve të njohur që zbukuronin sallonin, u ul pranë tryezës, hapi ungjillin që ndodhej aty. Fëshfërima e fustanit të mëndafshtë të konteshës e bëri ta ndërpriste leximin.

- Këtu do jemi të qetë, - i tha kontesha Lidia Ivanovna me një të qeshur të lehtë nga emocionet dhe u ul ndërmjet tryezës dhe divanit. - Do bisedojmë e do pimë çaj.

Pasi i tha disa fjalë si për ta përgatitur, Lidia Ivanovna, duke marrë frymë me mundim, e kuqe flakë nga sikleti, ia dha Kareninit letrën e Anës. Ky e lexoi dhe heshti një copë herë të madhe.

- Nuk mund të them që do të ishte në anën time e drejta po të mos e pranoja, - tha me drojë dhe puliti sytë.

- Miku im! Ju asgjëkundi nuk shihni të keqe!



- Përkundrazi, shoh që gjithçka është e keqe. Por, a është e drejtë kjo?...

Fytyra i shprehu pavendosmëri, nevojë këshillimi, mbështetjeje, përkrahje për të vepruar në një rast si ky, kur veten po e shihte të çoroditur.

- Jo! - tha me zë të prerë kontesha Lidia Ivanovna. - Ka kufi çdo gjë! E kuptoj mëkatimin, por këtë mizori në qëndrimin ndaj jush s'kam si e kuptoj! E kundër kujt pa? Kundër jush! Si ia lejoi vetes të kthehej në këtë qytet ku jeni ju? Jo! Sa të rrosh, do mësosh! Po mësoj të kuptoj lartësimin tuaj dhe poshtërimin e asaj!

- E kush dëshiron ta gjuajë me gur? - tha Aleksei Aleksandroviçi që, me ç'po dukej, ishte tejet i kënaqur nga roli i vet. - Ia kam falur të gjitha, ndaj s'kam si ia heq të drejtën e nënës për të dashur të birin...

- Po a është dashuri kjo e saj, miku im? Dashuri e sinqertë është? Ta zëmë se e falët dhe e falni..., por a kemi të drejtë të luajmë me shpirtin e foshnjës? Djali beson që ka vdekur. I lutet Zotit që t'ia falë gjynahet... Kështu është më mirë. Ç'do mendojë vallë kur ta shohë?

- Për këtë anë të çështjes nuk kam menduar, - nëpërdhëmbi Karenini, që sipas të gjitha gjasave, qe i njëmendje me të.

Kontesha Lidia Ivanovna e mbuloi fytyrën me duar dhe heshti. Po lutej. Pastaj i hoqi duart nga fytyra dhe tha:

- Në dëshironi të dini këshillën time, ja ku po jua them: nuk duhet ta lini të takohet me djalin. Pse, a s'po e shoh sa vuani që ua rrëmoi plagën. Ta zëmë që ju si kurdoherë vetëflijoheni për të tjerët. E ç'përfitim do kemi? Ju do vuani edhe më shumë dhe djali do brengoset! Po t'i kishte mbetur sadopak njerëzi, ajo vetë nuk duhej ta dëshironte. Në më lejoni, unë jo thjesht jua këshilloj, por jam gati t'i përgjigjem.

Aleksei Aleksandroviçi pranoi dhe Lidia Ivanovna i ktheu Anës këtë përgjigje:

*"Zonjë,*

*Takimi me djalin do ta shtynte këtë të bënte disa pyetje, të cilave është gjëja më e pamundur t'u përgjigjesh pa e detyruar ta dënonte atë që duhet të mbetet e shenjtë për të. Ju lutem ta kuptoni arsyen e mospranimit të burrit tuaj në frymën e dashurisë së krishtere. I lutem perëndisë t'ju përdëllejë.*

KONTESHA LIDIA."

Kjo letër bëri të arrihej ai qëllim i fshehtë, që kontesha as vetes s'ia kishte thënë.

Nga ana e vet, Aleksei Aleksandroviçi, pasi u kthye nga vizita në shtëpi, s'qe në gjendje të merrej me punët e zakonshme dhe të gjente qetësinë shpirtërore të besimtarit dhe të njeriut të shpëtuar, që me aq mund e kishte siguruar. Kujtimi i të shoqes, me të cilën qe sjellë jo si njeri, por si shenjtor, nuk duhej ta sëkëlldiste, por ja që s'ishte aspak i qetë: nuk përqendrohej dot në lexim, nuk i largonte dot kujtimet e hidhura të marrëdhënieve me të, e mundonte ndërgjegjësimi i gabimeve që kishte bërë, kur kishte bashkëjetuar me të. E përvëlonte pendimi që e kishte pranuar pohimin e Anës për tradhëtinë e aq më keq, që i kishte kërkuar vetëm të ruante nderin sy botës, në vend që ta thërriste në duel dhe ta linte në vend shkaktarin e çnderimit. Brengosej edhe për letrën që i kishte shkruar, edhe për kujdesin që kishte treguar për foshnjën; kujtimi i kësaj të fundit ia përvëlonte shpirtin. Rrinte-rrinte dhe e pyeste veten: "E cili qenka faji im?". Kjo pyetje shoqërohej me tjetrën: "Po të tjerët si dashurokan e si u martokan?". Sillte në mendje Vronskin, Obllonskin, djelmoshat e shëndetshëm, që i shihte kurdoherë me kureshtje. Mundohej t'i largonte këto mendime duke e ngushëlluar veten që jeta kalimtare në këtë botë është një grimë në krahasim me jetën e amëshuar në atë botë; bënte çmos që t'i yshtte vetes bindjen se shpirtin e kishte të mbushur me paqe e dashuri. Që në këtë botë kalimtare kishte bërë edhe ndonjë gabim, kjo e bënte të vuante dhe aq shumë, sa i dukej sikur jeta e amëshuar në botën tjetër s'ishte veçse ëndërr e bukur. Por mëdyshja s'i zgjati shumë, fare shpejt në shpirtin e tij u rivendos qetësia, prehja dhe ajo lartësi morale, që ia bënte të mundur harrimin e asaj që nuk donte të kujtonte.

## XXVI

- Hë, Kapitoniç? - e pyeti Seriozha që qe kthyer nga shëtitja faqekuq dhe në qejf, në vigjilien e ditëlindjes, ndërkohë që portari plak e vështronte nga lart-poshtë me buzën në gaz dhe e ndihmonte të hiqte pallton me kinda te beli. - Erdhi sot nëpunësi me kokën e lidhur? E priti babai?

- E priti. Me të dalë shefi i kabinetit, vajta e njoftova dhe e priti, - i tha dhe i shkeli syrin.

- Seriozha! - i thirri mësuesi që po e priste në këmbë më tutje. - Hiqeni vetë.

Seriozha e dëgjoi, por s'ia vuri veshin, qëndronte në këmbë, mbahej me njërën dorë pas rripit të portarit dhe s'ia hiqte sytë nga fytyra.



- A e bëri babai atë që duhej të bënte?

Portari tundi kryet në shenjë miratimi.

Nëpunësi me kokë të lidhur kishte ardhur shtatë herë për t'u takuar me Kareninin, duke ngjallur kështu kërshërinë e portarit dhe të djaloshit.

Seriozha e kishte dëgjuar t'i lutej Kapitoniçit ta linte, i thoshte që atij dhe fëmijëve s'u mbetej tjetër veçse të vdisnin.

- U gëzua apo nuk u gëzua? - e pyeti portarin.

- Aq shumë sa s'thuhet! Nuk ecte, po fluturonte nga gëzimi.

- Kanë sjellë ndonjë gjë? - e pyeti pas pak.

- Po, zotëri, - i tha portari me zë të ulët e duke tundur kokën. - Nga kontesha.

Seriozha e kuptoi për kë e kishte fjalën.

- Vërtet? Ku është?

- Kornej e çoi te babai. Duhet të jetë diçka e bukur!

- Sa e madhe? Kaq?

- Pak më e vogël. Gjë e mirë!

- Libër?

- Jo, tjetër gjë. Shkoni tani, po ju thërret Vasili Lukiçi, - i tha portari dhe ia hoqi me kujdes dorën e vogël, me të cilën qe kapur pas rripit të tij.

- Vasili Lukiç, vetëm një minutë! - i tha Seriozha me buzagazin ëmbëlosh, fëmijëror, me të cilin ia fitonte kurdoherë zemrën mësuesit të zellshëm.

Ishte aq gazmend, i lumtur, sa s'mund të rrinte pa ia thënë Kapitoniçit atë që i kishte treguar sot në Kopshtin Veror, kur po shëtisnin, mbesa e konteshës Lidia Ivanovna. Sidomos tani që kishte dëgjuar dhe lajmin e mirë për nëpunësin me kokën e lidhur dhe për dhuratën. Seriozhës i dukej që atë ditë të gjithë duhej të ishin të gëzuar dhe të lumtur si ai.

- E di që babait i dhanë urdhërin "Aleksandër Nevski"?

- E si s'e ditkam? Që tani kanë ardhur disa për ta uruar, - i tha portari rëndë-rëndë.

Seriozha qëndroi i menduar me sytë ngulur fytyrës së portarit, që e njihte deri në hollësitë më të vogla, sidomos mjekrën që varej poshtë në mes të dy basetave të thinjura dhe që të tjerët s'kishin si e shihnin ashtu si ai, nga poshtë-lart.

- Po vajza ka ardhur të të shohë?

E bija e portarit ishte balerinë e njohur.

- E si të vijë në ditë pune? Ka prova. Kurse ju, zotëri, po ju fillon mësimi. Shkoni.

Kur hyri në dhomë, Seriozha në vend që të shtrohej të bënte mësimet, i tha mësuesit se dhurata që i kishin sjellë për ditëlindje duhej të ishte ndonjë makinë.

- Po ju si thoni? - e pyeti mësuesin.

Vasili Lukiçit i rrihte mendja gjetiu: duhej përgatitur mësimi i gramatikës, në orën dy vinte mësuesi i gjuhës.

- Edhe këtë dhe do bëjmë mësimet: ju si thoni, a ka dekoratë më të lartë se urdhëri "Aleksandër Nevski?" E dini që e mori babi?

Vasili Lukiçi iu përgjigj që më i lartë është urdhëri "Vladimir".

- Po më i larti nga të gjithë?

- Më i larti nga të gjithë është urdhëri "Shën Andrea".

- Më lart se "Shën Andrea" s'ka?

- Unë nuk di të ketë.

- Pse as ju s'e ditkeni? - Dhe Seriozha mbështeti kokën në pëllëmbën e dorës dhe ra në mendime.

Mendimet që i vinin e i iknin ishin nga më të ndryshmet: tha me vete që i ati mund të merrte edhe urdhërin e "Shën Andreas", nga gëzimi i dekorimit të babait do sillej më mirë në orët e mësimit, kur të rritej do t'i merrte të gjitha dekoratat, edhe ato që do ishin më të larta se "Shën Andrea". Sado që të ishin, të gjitha do t'i meritonte. Do nxirrnin të reja, edhe ato do t'i merrte. Kështu rrodhi koha dhe në orën dy mësimet për rrethanorët e kohës e të vendit nuk ishin gati. Mësuesi i gjuhës jo vetëm mbeti i pakënaqur, por edhe i hidhëruar. Seriozha u prek shumë, veten e pa me faj. Sado që u përpoq, s'i hynin në kokë. Sa kohë që ishte aty mësuesi i dukej sikur i kuptonte të gjitha, por me të mbetur vetëm, sikur i fluturonin nga koka. S'arrinte që s'arrinte ta kuptonte dot që një fjalë aq e shkurtër dhe aq e qartë si "befas" në sintaksë u quajtka rrethanor mënyre. I vinte shumë keq që e dëshpëroi mësuesin, donte t'ia bënte qejfin me ndonjë mënyrë. Gjeti rastin e volitshëm kur ky po shfletonte një libër.

- Mihail Ivaniç, kur e keni ditëlindjen?

- Më mirë e mbani mendjen te mësimet se te ditëlindjet, ato s'kanë ndonjë vlerë për një njeri me mendje në kokë. Është ditë si të tjerat, ditë pune.

Seriozha e vështroi me vëmendje në mjekrën e rrallë, në syzet që i kishin rënë në majë të hundës dhe u zhyt në të thella, ndërsa shpjegimi i mësuesit nga njëri vesh i hyri e nga tjetri i doli. E vuri re nga mënyra si fliste që s'e kishte mendjen te fjalët që i thoshte. "E ç'paskan kështu këta? Sikur e paskan bërë me fjalë të thonë ca gjepura të mërzitshme? S'e di pse më paska kaq me sy të keq mësuesi i gjuhës sot!" - vriste mendjen djali dhe s'po e gjente dot shpjegimin.



## XXVII

Pas mësimit të gjuhës e kishte radhën mësimi me të atin. Në pritje të tij Seriozha zuri të luante me thikën që priste librat dhe mendohej. E kishte bërë zakon ta kërkonte andej-këndej të ëmën kur e nxirrnin për shëtitje. Nuk besonte se kishte vdekje në përgjithësi. Lidia Ivanovna vërtet që i kishte thënë se e ëma kishte vdekur, ndërsa i ati ia kishte vërtetuar fjalët e saj, por Seriozha nuk e besonte. Çdo grua trupmbushur dhe shtatderdhur, flokëzezë dhe syzezë i dukej si e ëma. Kur shihte ndonjë të tillë, shkulme malli dhe pikëllimi ia mbushnin shpirtin dhe i vinin aq të furishme, sa i dukej sikur do ta mbytnin, mezi mbushej me frymë, lotët i dilnin vetiu. I bëhej sikur do i afrohej pa u ndier, do e ngrinte velin e kapeles, do e zbulonte fytyrën, do qeshte dhe do e përqafonte me mall. Do të dihaste aromën e veçantë të kurmit të saj, do ndiente ngrohtësinë e përqafimit, zjarrin e të puthurave dhe do derdhte lot lumturie i ngjeshur e i bërë një me të. Do ngazëllehej si atë mbrëmjë, kur u shtri te këmbët e saj dhe ajo e gudulisi, kurse ai u mek së qeshuri dhe i kafshoi dorën e bardhë me unaza. Më pas, kur fare rastësisht mësoi nga dadoja që mamaja ishte gjallë, ndërsa babai me Lidia Ivanovnën i kishin shpjeguar që kishte vdekur për të, sepse ishte e keqe (që në asnjë mënyrë nuk kishte si e besonte, ngaqë e donte shumë) përsëri vazhdoi ta kërkonte dhe ta priste. Sot kishte parë në Parkun e Verës një zonjë me vel bojë manushaqeje, e kishte ndjekur me sy zemërdridhur, kishte pandehur që ishte ajo, sa s'i ishte derdhur ta përqafonte kur pa të vinte në drejtim të tij. Por ajo ndërroi udhë dhe u largua. Më fort se herë tjetër ndjeu një vështrim dashurie ngashëryese, dhe tani, ashtu i kredhur në mendime në pritje të të atit, duke vërtitur në dorë thikën e vogël, me shikim të terratisur në hapësirën boshe, me sytë rrezëllitës ëndërronte ta shihte.

- Po vjen babai! - e nxori nga ajo përhumbje Vasili Lukiçi.

Seriozha kërceu vrulltas nga karrigia, iu afrua të atit dhe pasi i puthi dorën, i ngriti sytë lart për t'ia parë fytyrën, për të gjetur në të shenja ngazëllimi për dekoratën e marrë.

- U kënaqe duke shëtitur? - e pyeti Aleksei Aleksandroviçi dhe u ul në kolltukun e tij, afroi vëllimin e Dhiatës së Vjetër dhe e hapi. I kishte

thënë disa herë që gjithsecili duhej të dinte në majë të gishtave historinë e shenjtë, vetë rrinte-rrinte dhe e hapte për t'ia lexuar; Seriozha këtë e kishte vënë re.

- Po, baba, - iu përgjigj djali dhe u ul ijas në karrige, pastaj lëkundi karrigen, gjë që ishte e ndaluar. - Shëtitëm me Nadenjkën (mbesën e Lidia Ivanovnës), ajo më tha që ju dhanë një yll të ri. - U gëzuat babi?

- E parë e punës, mos u lëkund, të lutem shumë. E dytë e punës, kryesor nuk është dekorimi, por puna. Mbaje mend këtë. Në mësofsh e punofsh për dekorim, puna do të rëndet, por në u mundofsh duke e dashur punën, aty brenda e ke dekorimin, - i tha.

Sytë rrezëllitës të Seriozhës u shuan dhe u topitën para atij shikimi të rëndë të të atit. Ky zë monoton, mërzindjellës i të atit po i dukej sikur nuk i drejtohej atij, por djalkës së përfytyruar të librave, aspak të ngjashëm me të. Sa herë që ndodhej përpara të atit, Seriozha shtirej si të ishte djalka i librave.

- E more vesh ç'të thashë? - e pyeti.

- Po, babi, - iu përgjigj Seriozha, i shndërruar sakaq në djalkë librash.

Seriozha duhej të thoshte përmendsh disa vargje të ungjillit, të përsëriste fillimin e Dhiatës së Vjetër. I dinte mirë vargjet, por kur po i thoshte, sytë i vajtën te kocka e ballit, që merrte një të kthyer të menjëhershme në tëmtha dhe u ngatërrua, fundin e një vargu e bëri fillimin e tjetrit. Aleksei Aleksandroviçi e pikasi që djali nuk e kuptonte atë që thoshte; ngrysi vetullat, iu vu shpjegimit të rrëfenjave të shenjta, të cilat Seriozhës nga një vesh i hynin e nga tjetri i dilnin, ashtu si i kishte ndodhur me shpjegimet në mësimin e gjuhës, kur i thanë që fjala "befas" ishte ndajfolje mënyre. E shihte me frikë të atin dhe mendonte vetëm për një gjë: a do ta detyronte ta përsëriste, ashtu siç e kishte zakon? Për fat, nuk e detyroi, por kaloi në shpjegimin e mësimit të ri. Ngjarjen djali e tregoi mirë, por kur duhej t'u përgjigjej disa pyetjeve lidhur me kuptimin e tyre, këtë nuk qe në gjendje ta bënte. Vendi ku ngeci dhe nga sikleti zuri të lëkundej në karrige e të përdridhte thikën në dorë, ishte ai ku flitej për patriarkët e kohës para kataklizmosë. Dinte vetëm historinë e Enokut, që u ngjit i gjallë në qiell, edhe tregimet për të tjerët i kishte ditur, por i kishin fluturuar nga mendja. Sa për Enokun, këtë s'do ta harronte kurrë, ngaqë lidhej me një varg përfytyrimesh, që po i dilnin para syve duke parë qostekun e orës dhe kopsat e jelekut që s'ishin mbërthyer të gjitha.

Seriozha nuk besonte se kishte vdekje: s'e besonte që njerëzit që donte të vdisnin një ditë, sidomos që të vdiste ai vetë. Por ja që edhe ata, të cilëve u besonte, i thoshin që të gjithë do vdisnin një ditë. Kurse Enoku nuk vdiq, pra, jo të gjithë vdesin. "E pse të mos e meritojnë të gjithë dhe të gjithë të ngjiten të gjallë në qiell?" - pyeste veten. Të ligjtë, domethënë ata që Seriozha nuk i donte, le të vdisnin, kurse të mirët mund të qëndronin gjallë si Enoku.



- Hë, pra, cilët patriarkë kanë qenë?

- Enoku, Enosi.

- I përmende njëherë. Keq, Seriozha, shumë keq. Në s'tregohesh i zellshëm të mësosh atë që i duhet më shumë të krishterit, atëherë për ç'tjetër do tregohesh? Nuk jam i kënaqur nga ti, as mësuesi i gjuhës nuk është i kënaqur. Më duhet të të dënoj.

Seriozha vërtet s'para mësonte, por nuk mund të thuaje që ishte i paaftë. I ati mendonte që nuk ia kishte ënda të mësonte atë që i thoshin, në të vërtetë ai nuk mundte. I ndodhte ngaqë i gëlonin përbrenda kërkesa më të domosdoshme se ato që i detyroheshin nga i ati dhe pedagogët. Ajo që ai vetë donte të dinte binte në kundërshtim me atë që donin t'i mësonin, ndaj dhe ishte në luftë me ata që e mësonin. Ishte vetëm nëntë vjeç, por shpirtin e vet e njihte mirë, i ishte i shtrenjtë, e mbronte si qepalla syrin; pa çelësin e dashurisë në dorë, askush s'mund të futej në atë shpirt. Mësuesit ankoheshin që nuk donte të mësonte, kurse shpirtin e kishte të etur për të mësuar. Mësonte nga Kapitoniçi, nga dadoja, nga Nadenjka, nga Vasili Lukiçi më shumë se nga mësuesit e tjerë. Uji, që babai dhe mësuesit prisnin të derdhej në rrotat e çikrikëve të tyre, kishte kohë që derdhej në rrotat e çikrikëve të tjerë.

Dënimi që i dha i ati ishte: të mos shkonte te Nadenjka. Por i doli për të mirë: Vasili Lukiçi ishte në humor të mirë dhe i tregoi si punonin mullinjtë e erës. Seriozha mbylli sytë dhe e pa veten të kapur fort pas një flatre, që e rrotullonte pa pushim. Për mamanë s'pati kohë të mendonte, por kur u shtri të flinte, i doli sakaq para syve, iu lut që të mos i fshihej më, por t'i vinte nesër me rastin e ditëlindjes.

- Vasili Lukiç! E dini për çfarë u luta, përveç të tjerave?

- Për të mësuar më mirë.

- Jo.

- Për të patur më shumë lodra?

- Jo. S'e gjeni dot. Është një gjë e bukur, por ju s'e gjeni dot ç'është! Do jua them kur lutja të dëgjohet. Hë, e gjetët?

- Jo. S'e gjej dot. Ma thoni ju, - i tha Vasili Lukiçi dhe qeshi, që i ndodhte shumë rrallë. - Flini tani, po e shuaj qiririn.

- Pa qiri e shoh më mirë atë, për të cilën u luta. Sa s'më shkau goja t'jua thosha! - kukurisi hareshëm Seriozha.

Në errësirë u duk se e kishte pranë të ëmën që e përqafonte, e përkëdhelte dhe e shihte me vështrimin e saj të veçantë, plot dashuri. Pastaj i doli para syve mulliri i erës, thika e vogël, ca sende të mjegulluara dhe e zuri gjumi.

## XXVIII

Në Peterburg Vronski me Anën qëndruan në një nga hotelet më të mirë. Vronski zuri një dhomë në katin e parë, Ana me tajën dhe shërbëtoren zuri në katin e sipërm një apartament me katër dhoma.

Puna e parë që bëri Vronski ishte vizita te i vëllai, ku gjeti të ëmën, që kishte ardhur nga Moska për ca punë të sajat. Edhe e ëma, edhe kunata e pritën si zakonisht; e pyetën për udhëtimin, biseduan për të njohurit e përbashkët, emrin e Anës nuk e zunë në gojë. Të nesërmen i bëri një vizitë vëllai, Vronski i tha që lidhjen me Kareninën e shihte si martesë, që formalisht do bëhej pasi të ndahej zyrtarisht nga i shoqi, por edhe deri atëherë e quante gruan e tij të ligjshme; e porositi t'ia bënte të ditur nënës dhe kujtdo tjetër.

- Aq më bën në e shohin vëngër një lidhje të tillë, - i tha. - Veç, në qoftë se të afërmit e mi duan ta kenë mirë me mua, duhet të sillen mirë edhe me gruan time.

Vëllai i madh, që kurdoherë e çmonte mendimin e vëllait të vogël, s'e dinte saktë në kishte apo nuk kishte të drejtë në këtë pikë, vendosi të priste qëndrimin e shoqërisë së lartë; vetë ai s'ishte kundër kësaj martese. Bashkë me Aleksein i bënë vizitë Anës. Sy të vëllait, ashtu si sy të tjerëve, Vronski i fliste Anës me "ju", por si një të njohure të afërt, vetëkuptohej, që vëllai i dinte marrëdhëniet ndërmjet tyre; u fol për vajtjen e Anës në çifligun e Vronskit.

Ndonëse qe i rrahur me vaj e me uthull në jetën mondane, Vronski s'i shpëtoi dot një gabimi të çuditshëm: duhej ta kishte të qartë që dyert e shoqërisë së lartë ishin të mbyllura për të dy, kurse atij i shkrepi në mendje se ishte një paragjykim i kapërcyer, falë këtij përparimi të gjithanshëm (ishte ithtar i flaktë i përparimit), pikëpamjet dhe qëndrimet kishin ndryshuar. "Shoqëria e Oborrit, ndoshta, s'do më pranojë, por miqtë duhet të më kuptojnë drejt", - thoshte me vete. Mund të qëndrosh disa orë me këmbë nën vete, kur e di që asgjë s'të pengon ta ndryshosh



pozicionin, por në të detyrofshin, të mbyt dalldija, të kap ngërçi, do kërkosh me çdo kusht t'i shtrish e t'i shpish këmbët. Në këtë gjendje e shihte veten Vronski në marrëdhëniet e reja me shoqërinë e lartë. Dyshonte që ishin të mbyllura dyert e kësaj shoqërie, por u orvat ta provonte. Doli që për të ato ishin të hapura, kurse për Anën jo. Luhej si në lojën e maces me miun: për të krahët ngriheshin lart, e linin të kalonte, Anën jo.

Ndër zonjat më të para, me të cilat u pa Vronski, ishte kontesha Betsi, kushërira e tij.

- Më në fund! - thirri e gëzuar kur e pa. - Po Ana? Më bëhet qejfi për ju! Ku banoni? E marr me mendje sa i mërzitshëm e i neveritshëm ju duket Peterburgu ynë pas udhëtimit të mahnitshëm, e përfytyroj muajin tuaj të mjaltit në Romë. Po ndarja, si? U bënë të gjitha si duhet?

Vronskit i ra në sy rrudhja e Betsit, kur dëgjoi që akti i ndarjes nuk kishte marrë fund.

- E di që do më sulen e do më përflasin, por Anën do vij ta takoj, - i tha. - Patjetër do ta takoj. Nuk do rrini shumë?

Siç tha, bëri: i vajti Anës po atë ditë, veç u soll ndryshe nga herët e tjera. Iu krekos me guximin që tregoi, i kërkoi që Ana ta çmonte besnikërinë dhe miqësinë e saj. Ndenji jo më shumë se dhjetë minuta, foli për të rejat e fundit dhe kur do ikte, i tha:

- Nuk më treguat kur do të bëhet ndarja. Dijeni këtë: s'do jeni të mirëpritur, pa qenë të martuar zyrtarisht. Tani kjo është një rëndomtësi, *ça se fait* [1]. Thatë që do niseni të premten? Më vjen keq që nuk do shihemi më.

Nga sjellja e Betsit Vronski duhet ta kishte kuptuar ç'qëndrim do të mbahej ndaj Anës në shoqërinë e lartë, por vendosi të bënte një provë të dytë me njerëzit e familjes. Për nënën e dinte: kishte mbetur shumë e kënaqur pas udhëtimit në tren, tani ishte e pamëshirshme, e quante fajtore për shkatërrimin e karrierës së të birit. Të tëra shpresat i kishte te Varja, thoshte me vete që s'do i bënte zemra të hidhte gurin kundër Anës, do e mirëpriste vizitën e saj dhe do i bënte edhe vetë vizitë. I vajti të nesërmen, e gjeti vetëm, ia shfaqi dëshirën.

- Ti e di, Aleksei, - i tha pasi e dëgjoi, - sa shumë të dua dhe jam gati të bëj gjithçka për ty; deri më sot kam heshtur, ngaqë e di që s'kam si të jem e dobishme për ty dhe për Ana Arkadievnën. Mos pandeh që mbaj qëndrim ndaj asaj që bëtë. Kurrë! Në vendin e saj edhe unë ashtu mund të kisha vepruar. Nuk hyj e as mundem të hyj në hollësi, - tha duke

1) *kjo gjë bëhet (fr.)*

e parë e druajtur në fytyrën e zymtë. - Por të themi atë që është: kërkon të kemi hyrje-dalje, kërkon ta futësh në shoqëri përmes meje. Kuptoje këtë: s'kam si e bëj. Vajzat po më rriten; duhet të jem e nderuar në shoqërinë e lartë për burrin tim. Për të takuar do e takoj, por ajo duhet ta kuptojë që në shtëpinë time s'kam si e pres. Edhe në e ftoj, duhet të mos takohet me ata që nuk mendojnë si unë, ndryshe Ana do e ndiejë veten të fyer. S'kam si e ndihmoj të kthehet në shoqëri...

- Nuk besoj që Ana të ketë rënë më poshtë se qindra gra të tjera që i prisni dhe i përcillni! - e ndërpreu Vronski dhe u ngrit, pasi e kuptoi që kunata i kishte thënë fjalën e fundit.

- Aleksei! Mos u zemëro me mua! Duhet të më kuptosh, unë nuk kam asnjë faj! - i vuri kapak bisedës Varja duke e parë me drojë.

- Nuk zemërohem, - i tha me zë të shuar, tejet i dëshpëruar. - Më vjen keq që e shikoke të pamundur, por edhe më keq akoma më vjen që nga kjo do e pësojë miqësia jonë. Në mos u prishtë, do dobësohet, se dhe unë nuk kam si bëj ndryshe.

Vronski u bind që çdo përpjekje ishte e kotë: donin s'donin, në Peterburg qenë të detyruar të jetonin si në një qytet të huaj. Kështu duhej për të shmangur ndonjë fyerje e përçmim të mundshëm, që do u linte vragë të pashlyeshme në zemër. Një nga gjërat më të papëlqyera ishte prania kudo e emrit të Aleksei Aleksandroviçit. Madje Vronskit po i dukej që ky njeri sikur i ndiqte si fantazmë ngado që shkonin. Kishte atë ndijim që ka njeriu me gishtin e vrarë, sikur enkas e lëndon ngado që vete.

Qëndrimi në Peterburg po i dukej edhe më i rëndë, ngaqë vinte re te Ana një gjendje shpirtërore, të cilën nuk dinte si ta shpjegonte. Nganjëherë i dukej që e donte deri në vetmohim, nganjëherë sikur i rrinte ftohtë, si e pezmatuar dhe ishte e pamundur të kuptoje ç'mendime bluante në kokë. Dukej që vuante, që i fshihte diçka, dukej sikur i shpërfillte fyerjet që ia nxinin jetën, sidomos po të kihen parasysh mendjemprehtësia dhe sedra e zhvilluar e natyrës së saj.

## XXIX

Ana qe kthyer në Rusi, sidomos për të parë të birin. Që ditën e largimit nga Italia vetëm me këtë shpresë rronte; sa më shumë që i afrohej Peterburgut, aq më tepër i shtohej malli, por i kthjellohej në mendje dhe rëndësia e këtij takimi. S'ia bënte vetes pyetjen si do ta



takonte, ngaqë i dukej krejt e natyrshme dhe e thjeshtë të takohej me të kur të ndodhej në qytetin ku gjendej ai, por kur arriti në Peterburg, iu bë i qartë qëndrimi që mbahej ndaj saj, e kuptoi që takimi me të birin nuk ishte punë e lehtë. Kishte dy ditë këtu, mendja i rrinte te djali, po ja që ende s'kishte mundur ta shihte. E ndiente që të shkonte drejt e në shtëpi, ku mund të takonte Aleksei Aleksandroviçin, nuk kishte të drejtë. Pale që mund të mos e linin të hynte dhe ta fyenin. T'i shkruante të shoqit dhe ta luste, as në mendje s'i shkonte; veten e ndiente të qetë vetëm kur nuk mendonte për të; ta takonte të birin kur dilte shëtitje, për të ishte pak; e kishte pritur aq gjatë këtë takim, kishte aq shumë gjëra për t'i thënë, donte ta puthte e ta shtrëngonte në gji me aq mall, sa takimi rastësor s'mund ta kënaqte. Dadoja plakë mund ta ndihmonte, por kjo nuk shërbente më në shtëpi. Humbi dy ditë duke e kërkuar; s'po dinte nga t'ia mbante. Ditën e tretë, pasi mësoi ç'miqësi e ngushtë e lidhte Aleksei Aleksandroviçin me konteshën Lidia Ivanovna, vendosi t'i drejtohej kësaj me një letër që i kushtoi shtrenjtë; me paramendim e theksoi se takimi me të birin varej vetëm nga zemërgjerësia e të shoqit. E dinte që këtë rol i shoqi do ta luante deri në fund. Shërbëtori i solli atë përgjigje mizore, të cilën nuk e priste. Kurrë ndonjëherë s'e kishte parë veten aq të poshtëruar, të shkelur me këmbë, veç e kuptonte që, në mënyrën e vet, Lidia Ivanovna kishte të drejtë. Angështia iu bë edhe më e madhe, ngaqë fatkeqësinë duhej ta kalonte vetëm; nuk mundej e nuk dëshironte t'i hapej Vronskit. Ndonëse ishte ai shkaktari kryesor i kësaj brenge nëneje, takimi me të birin do t'i dukej diçka pa rëndësi. E dinte që kurrën e kurrës nuk do arrinte ta kuptonte dhimbjen e saj të thellë si nënë; e dinte që ftohtësia e tij do ta bënte ta urrente. I shkonin mornica frike, kur mendonte ç'rrjedhoja mund të kishte kjo urrejtje, ndaj e fshihte me kujdes gjithçka që lidhej me të birin.

Rrinte e mbyllur në hotel dhe vetëm te takimi me të birin i rrinte mendja. Sakaq, i sollën përgjigjen e konteshës Lidia Ivanovna. E indinjoi dhe e fyeu, sidomos e tërboi ajo që lexoi në rreshtat e asaj përgjigjeje mizore; tha me vete që ligësia njerëzore nuk paska fund e anë. Dhe iu duk veçanërisht e pashpirt në krahasim me dashurinë e pamatë dhe dhembshurinë e madhe të nënës për të birin. Tani Ana bënte me faj vetëm të tjerët, veten e quante se kishte të drejtë; në shpirtin e saj fliste vetëm nëna. "Ftohtësia dhe përkujdesi për djalin s'është ndjenjë, por shtirje; bëjnë çmos që të më fyejnë dhe të ma shtojnë dhimbjen, të ma mundojnë djalin, kurse unë nuk kam ndërmend të pajtohem me këtë, nuk do bëj ashtu si dëshirojnë ata. Ajo grua është më e keqe se unë!

Unë, të paktën, as gënjej e as shtirem!" Aty për aty e mori vendimin: të nesërmen në mëngjes do shkonte në shtëpinë e të shoqit, do shkonte në ditëlindjen e djalit; do u jepte para shërbëtorëve, do gënjente, por të birin do ta takonte me çdo kusht; do sqarohej edhe e vërteta: ishte gjallë dhe e donte si askush tjetër.

Vajti në një dyqan lodrash, i bleu dhuratë për ditëlindjen, përpunoi në kokë planin e veprimeve. Do shkonte herët, në orën tetë, kur Aleksei Aleksandroviçi, me siguri, ende nuk ishte ngritur; në dorë do mbante para, do ia jepte portarit, shërbëtorit, që ta linin të hynte; do u thoshte që e kishte dërguar nuni i Seriozhës, për t'i dhënë dhuratat, kishte porosi t'i vinte me dorën e saj te koka e djalit. Vetëm një gjë s'e kishte përgatitur: ç'fjalë do i thoshte të birit. Sado që e vrau mendjen, s'i gjeti që s'i gjeti dot fjalët e nevojshme.

Të nesërmen, plot në orën tetë, Ana zbriti nga karroca e zënë me qira para shtëpisë së Kareninit, i ra ziles.

- Shko e shih ç'do. Eshtë një zonjë, - i tha ndihmësit Kapitoniçi, ngaqë vetë ende s'ishte veshur, pallton e kishte krahëve, në këmbë kishte mbathur vetëm galloshet. Me t'u hapur porta, Ana hyri vrulltas dhe sakaq i futi nën dorë shërbëtorit që s'e njihte tre rubla.

- Seriozha... Sergei Aleksandroviçi, - nëpërdhëmbi dhe u derdh të çante përpara. Pasi pa paratë, ndihmësi i portarit e ndali në derën tjetër me xham.

- Kë kërkoni? - e pyeti.

Ana s'e dëgjoi ç'i tha, s'i ktheu përgjigje.

Kur pa sjelljen e çuditshme të të panjohurës mbuluar me vel, iu afrua vetë Kapitoniçi, e la të hynte dhe e pyeti ç'dëshironte.

- Vij nga princi Skorodumov për te Sergei Aleksandroviçi, - i mërmëriti.

- Nuk është ngritur ende, - i tha portari dhe e pa me vëmendje.

Ana s'e kishte pritur të tronditej kaq shumë kur të ndodhej në këtë shtëpi, që s'kishte ndryshuar fare dhe ku kishte banuar nëntë vjet. Kujtime të ëmbla dhe të hidhura i erdhën në kokë. U shastis aq shumë, sa harroi përse ishte këtu.

- Kini mirësinë të prisni, - i tha Kapitoniçi duke i hequr peliçen nga krahët. E pa me vëmendje, e njohu, e përshëndeti duke iu përkulur thellë. - Urdhëroni, shkëlqesi, - i tha.

Ana deshi t'i thoshte diçka, por nuk mundi; i hodhi plakut një vështrim lutës dhe zuri t'i ngjiste shkallët me hap të shpejtë, të lehtë. Kapitoniçi e ndoqi pas, u pengua nëpër shkallë në përpjekjen për ta arritur.



- Eshtë mësuesi atje... ndoshta nuk është veshur... po shkoj të lajmëroj...

Ana vazhdonte të ngjiste shkallët aq mirë të njohura, pa e kuptuar ç'po i thoshte plaku.

- Këtej, majtas, urdhëroni. Na falni, ende s'kanë pastruar. Djali tani është në dhomën e divanëve, - i tha portari duke gulçuar. - Ju lutem, prisni këtu, shkëlqesi, sa të shoh, - i tha dhe sakaq i doli përpara, hapi një derë të lartë dhe u zhduk prapa saj. Ana qëndroi në pritje. - Tani sapo u zgjua, - i tha.

Ana dëgjoi një gogësimë fëmije; e njohu nga zëri, ishte i të birit, iu fanit para syve.

- Lërmë! Lërmë të hyj! - tha dhe hyri në derën e lartë. Nga e djathta e derës qe krevati, në të rrinte ulur i biri, veshur me këmishënatën e shkopsitur përpara; po shtriqej duke gogësirë. Sapo iu mbyllën buzët, fytyra iu ndriçua nga një e qeshur ëmbëloshe të përgjumuri dhe me këtë të qeshur në fytyrë e mbështeti përsëri kokën në jastëk.

- Seriozha! - i pëshpëriti dhe iu afrua ngadalë krevatit.

Tërë atë kohë që s'e kishte parë dhe veçanërisht muajt e fundit, që s'po i rrihej dot më jashtë shtetit dhe po e ngrinte malli i madh për të birin, Ana e përfytyronte foshnjë katërvjeçar, që s'ngopej duke e puthur e përkëdhelur. Tani s'ishte i mëparshmi, qe zgjatur dhe qe dobësuar. Ç'qe kjo kështu? Sa të hequr e kishte fytyrën, sa të shkurtër flokët! Po krahët sa i qenë zgjatur! Sa shumë kishte ndryshuar prej kohës që qe ndarë prej tij! Po ishte po ai, Seriozha i saj, me po atë formë koke, me po ato buzë, me po atë qafë të bukur dhe shpatulla njomëzake, por të gjera.

- Seriozha! - i përsëriti fare pranë veshit.

Ai u ngrit, u mbështet në bërryl, e ktheu kokën me flokët e shprishur sa majtas-djathtas, si duke kërkuar atë që i thërriste dhe hapi sytë. Pa disa sekonda i habitur të ëmën, që qëndronte pa lëvizur në këmbë para tij, pastaj qeshi, ashtu behot siç ishte i mbylli përsëri sytë, i dha trupit përpara dhe u lëshua në krahët e saj.

- Seriozha! Shpirti im i vogël! - i foli me zë të ngashëryer, duke gulçuar dhe duke e shtrënguar pas kraharorit.

- Mami! - belbëzoi dhe me disa lëvizje ledhatuese iu ngjesh që ta ndiente edhe më mirë përkëdheljen e duarve të saj.

Ashtu i përgjumur, me sytë mbyllur, me buzagazin e kënaqësisë në fytyrë, shtriu përpara krahët e hollë, e pushtoi nga supet, zuri t'i fërkonte faqen pas gushës, pas qafës, pas supeve të saj, duke e dehur me aromën e ëmbël dhe të ngrohtë që lëshon vetëm trupi i fëmijës.

- E dija, - tha duke hapur sytë. - Sot kam ditëlindjen. E dija që do vije. Po ngrihem.

Tha kështu dhe përsëri e koti gjumi.

Ana e përpinte dhe s'kishte të ngopur. Sa shumë qe rritur, kishte ndryshuar! Sa shumë i qenë zgjatur këmbët, që i dilnin jashtë jorganit! Ia njihte mirë faqet e rëna, flokët e shkurtër, kaçurrelat te zverku, që ia puthte aq dendur më parë. Ia prekte, ia ledhatonte me mall dhe s'po mundte dot të nxirrte asnjë fjalë; ngashërimi dhe lotët po e mbysnin.

- Pse qan, mami? - i tha dhe i doli fare gjumi. - Mami, pse qan? - përsëriti me zërin që i dridhej nga përmallimi.

- Unë? S'do qaj më... Qaj nga gëzimi. Sa kohë që s'të kam parë, më mori malli. Nuk do qaj më, nuk do qaj, - i tha; gëlltiti lotët dhe ktheu kokën mënjanë. - Tani duhet të vishesh, - shtoi. E përmblodhi disi veten dhe heshti një copë herë. Pastaj, pa ia lëshuar dorën, u ul në karrigen pranë krevatit, ku qenë vënë rrobat e tij.

- Vetë vishesh? Sa je... - deshi t'i fliste me zë të shtruar, të gëzuar, por nuk mundi dhe e ktheu përsëri mënjanë kokën.

- Me ujë të ftohtë nuk lahem, s'më lë babai. Po Vasili Lukiçin s'e pe? Vjen tani. Je ulur mbi rrobat e mia!

Seriozha kukurisi; ajo e pa dhe vuri buzën në gaz.

- Mami, moj mami! Shpirti im! Sa shumë të dua! - thirri dhe iu hodh përsëri në qafë, e shtrëngoi fort dhe e puthi. U duk sikur vetëm tani që pa buzëqeshjen e saj e kuptoi ç'kishte ndodhur. - Hiqe këtë, - i tha dhe ia hoqi kapelen nga koka; ashtu, pa kapele, iu duk se po e shihte për herë të parë, iu hodh përsëri dhe e puthi.

- E ç'mendove për mua? Mos mendove që kisha vdekur?

- Jo, s'e besova.

- Nuk e besove, ë?

- E dija, e dija! - përsëriti fjalët që i pëlqenin aq shumë; ia mori në të tijat dorën që i përkëdhelte flokët dhe ia ngjeshi pas buzëve pëllëmbën, ia puthi.

## XXX

Vasili Lukiçi, që nuk e njihte kush ishte kjo zonjë, por që e kuptoi sakaq nga biseda se ishte e ëma e Seriozhës, s'po dinte si t'ia bënte: të hynte në dhomë apo të shkonte të njoftonte Aleksei Aleksandroviçin. Tha me vete që detyra e tij ishte ta ngrinte djalin në orën e caktuar, e



hapi paksa derën. Kur pa si i gëzoheshin njëri-tjetrit nënë e bir, kur ua dëgjoi fjalët, kumbimin e zërave të përmalluar, ndërroi mendje; tundi kokën, psherëtiu dhe e mbylli derën. "Po pres edhe dhjetë minuta," - tha duke u kollitur dhe fshirë lotët.

Shërbëtorët u tronditën dhe u shqetësuan nga kjo që ndodhi. Lajmin e ardhjes së zonjës e mësuan të gjithë. E dinin që çdo ditë, plot në orën nëntë, Karenini hynte tek i biri; secili mendonte si të shmangej përplasja e bashkëshortëve. Kornej, kryeshërbëtori, shkoi e takoi vetë Kapitoniçin, i hoqi vërejtje, për atë që kishte bërë, i tha që e kishte hak dëbimin për moskryerjen e detyrës së portarit. Në fillim ky e dëgjoi në heshtje, por papritur iu vërsul duke tundur krahët i indinjuar nga fjalët e Kornejit:

- Po, ti s'do ta kishe lënë të hynte! Unë kam dhjetë vjet që shërbej në këtë shtëpi, s'kam parë veçse të mira nga zotërinjtë. Po, të ishe ti, do i kishe dalë përpara dhe do i kishe thënë: "Ju lutem, ikni!" Bukur fort i kupton gjërat! Shko e shih punën tënde! Dhe mos harro ta qërosh zotërinë dhe të veshësh qyrqet e shtrenjtë që të fal!

- I pagdhendur! - ia ktheu me përbuzje Kornej dhe iu drejtua dados që sapo hyri.

- E dini ç'bëri ky derdimen, Marie Efimovna? E la pa njoftuar njeri! Aleksei Aleksandroviçi zëre se ka dalë dhe, siç e ka zakon, do vejë të shohë të birin.

- Pa shih, pa shih! - nëpërdhëmbi e merakosur dadoja. - Në mundshi, mbajeni zotërinë me fjalë, Kornej Vasilieviç, kurse unë po shkoj lart dhe po mundohem ta përcjell. Telashe, telashe janë!

Kur hyri dadoja në dhomë, Seriozha po i tregonte të ëmës si kishin rënë dhe kishin bërë tri herë kollotumba bashkë me Nadenjkën kur zbritën tatëpjetë kodrën me sajë. Ana ia përpinte tingujt e zërit, s'ia ndante sytë fytyrës së dashur, e pikaste çdo luhatje e çdo shprehje të saj, e ndiente dorën e tij në të sajën, por nuk e kuptonte ç'ishte duke i thënë. Duhej të ikte, duhej ta linte; vetëm ky mendim e çmeriste. I dëgjonte hapat e Vasili Lukiçit që po i afroheshin derës, e dëgjonte të kollitur̈en e tij paralajmëruese, dëgjoi edhe çapat e dados pas derës, por s'tundej vendit, rrinte si e ngurosur; s'ishte e zonja të fliste e as të ngrihej.

- Zonjë moj! Shpirte moj! - i foli dadoja dhe iu afrua, ia puthi dorën, krahun, supin. - E gëzoi Zoti djalin sot që ka ditëlindjen! Ju s'paskeni ndryshuar fare.

- Ah! Dado e dashur! Nuk e dija që do të ishit këtu, - belbëzoi fare e shastisur Ana.

- Tani rroj te vajza, erdha të uroj Seriozhën.

Dadoja nisi të qajë dhe përsëri i puthi dorën zonjës.

Seriozha, që sa s'fluturonte nga gëzimi, me njërën dorë mbante përdore të ëmën, me dorën tjetër mbante dadon dhe përplaste këmbët lakuriqe në qilim. Dashuria dhe përmallimi i dados për mamanë e gëzonte shumë.

- Mami, dadoja vjen gjithmonë të më shohë dhe sa herë që vjen... - filloi t'i tregonte, por kur vuri re që dadoja seç i pëshpëriti mamasë, kurse në fytyrën e kësaj u duk shprehja e frikës e përzier me turpin, që s'i shkonte aspak asaj fytyre aq shumë të dashur dhe të shtrenjtë për të, shtangu.

Ana e kapi për supesh.

- Djali im! Shpirti im! - i tha.

Nuk mundi dot ta shqiptonte fjalën "lamtumirë", por shprehja e fytyrës e tha, ai e kuptoi.

- Kutiku im! Vogëlushi im! - i foli me emrin që e thërriste kur kishte qenë i vogël. - Nuk do më harrosh? Ti... - por i ngeci fjala në grykë.

Më pas s'kishin të numëruar fjalët që i erdhën në mendje dhe që mund t'i thoshte, por atë çast s'po mundte t'i thoshte asnjë fjalë. Megjithatë, Seriozha e kuptoi ç'donte t'i thoshte. E kuptoi që nuk ishte e lumtur, që e donte me gjithë shpirt. E kuptoi edhe atë, që dadoja ia kishte thënë ultas me pëshpërimë. I shqoi fjalët: "Vjen çdo ditë në orën nëntë", e kuptoi që bëhej fjalë për babain, që mamaja dhe babai nuk duhej të takoheshin. Në këtë mes vetëm një gjë s'po arrinte dot të kuptonte: ç'ishte ajo shprehje frike e turpi në fytyrën e saj?... Ajo asnjë faj nuk kishte, por edhe trembej, edhe turpërohej nga ai. Donte shumë ta pyeste, ta sqaronte këtë të fshehtë përvëluese, por s'po guxonte. E shihte sa shumë vuante dhe i pikonte në zemër. U shtrëngua pas saj në heshtje dhe i tha me të lutur në zë:

- Mos ik! Ai nuk vjen tani.

E ëma e largoi paksa, vetëm për ta parë në po i thoshte atë që mendonte dhe në fytyrën e tij të trembur ajo e pa që jo vetëm po i fliste për të atin, por sikur e pyeste si duhej të mendonte për të.

- Seriozha! Djali im i shtrenjtë! - i tha. - Duaje atë. Ai është më i mirë se unë, jam fajtore para tij. Kur të rritesh do ta kuptosh.

- Më të mirë se ti nuk ka, - thirri djali me ngashërim, me lot në sy; e kapi nga supet dhe e shtrëngoi me sa fuqi kishte me krahët që i dridheshin.

- Shpirti im! I vogli im! - i tha Ana dhe qau pa u ndier si fëmijë, ashtu si qante i biri.



U hap dera, hyri Vasili Lukiçi. U dëgjuan hapa që afroheshin dhe dadoja me pëshpërimë prej të frikësuareje i mërmëriti.

- Po vjen...

Mori kapelen dhe ia dha Anës.

Seriozha u ul në krevat, mbuloi fytyrën me duar dhe dënesi. Ana ia largoi duart nga fytyra, ia puthi edhe një herë faqet e lara me lot dhe shkoi drejt derës me hap të shpejtë. I doli përpara Aleksei Aleksandroviçi. Me ta parë, ndali dhe uli kokën.

Vërtet që sapo i kishte thënë të birit që ai ishte më i mirë se ajo, por mjaftoi ai vështrim i vetëtimtë që i hodhi, që të bindej sa shumë e urrente, e neveriste, por edhe i zilepsej që me të ndodhej djali. E uli me një lëvizje të shpejtë velin e kapeles dhe u largua thuajse me vrap.

Lodrat për të birin, që i kishte blerë me aq merak e ngazëllim një ditë më parë, i kishte harruar në karrocë, i ktheu përsëri në hotel.

## XXXI

E kishte dëshiruar me ashk këtë takim me të birin, e kishte menduar çdo hap që do hidhte, çdo qëndrim që do mbante, por nuk e kishte pandehur që do ta trondiste e shastiste aq shumë. U kthye në hotel dhe s'po e kuptonte përse ndodhej aty. "Takimi mbaroi, ja ku jam përsëri vetëm", - tha me vete dhe u lëshua e kapitur në kolltukun pranë oxhakut. U zhyt në mendime me sytë ngulur te ora e bronztë, që ishte mbi tryezë, ndërmjet dy dritareve. Shërbëtorja franceze, që Ana e kishte sjellë që jashtë shtetit, hyri dhe e pyeti zonjën në donte të vishej. Ana e pa e habitur dhe iu përgjigj:

- Më vonë.

Shërbëtori i hotelit e pyeti në dëshironte t'i sillte kafenë.

- Më vonë, - i tha edhe atij.

Taja italiane, pasi e kishte larë e ndërruar vajzën, ia solli të ëmës. Foshnja topolake, e ushqyer dhe e mbajtur mirë, kur pa mamanë, siç bënte ngaherë, qeshi me gojën ku s'i kishin dalë kicat dhe tundi krahët si peshku fletët, përplasi doçkat pas palave të kollarisura të fustanit të qëndisur. S'ishte e mundur që nëna të mos e vinte buzën në gaz, të mos e puthte, të mos i jepte gishtin, që ajo e kapi përnjëherë dhe gugati e kërceu duke u tundur e shkundur; s'ishte e mundur të mos ia zgjaste buzët, që ajo i thithi me gojën e vogël, sepse kështu e kishte zakon të puthte. Ana i bëri të gjitha këto, e mori në duar, e hodhi dhe e priti disa

herë, ia puthi faqet e fryra, të njoma dhe llërët lakuriqe; por duke e vështruar, Ana e kuptoi edhe njëherë se ajo që ndiente për të nuk kishte të krahasuar me atë që ndiente për Seriozhën. Foshnja s'kishte të sharë, por ja që s'i kishte hyrë në zemër si ai. Në fëmijën e parë, ndonëse e kishte me njeriun që s'e donte, kishte përqendruar gjithë dashurinë e shpirtit, që i kishte mbetur e paplotësuar; vajzën e kishte lindur në rrethana të vështira, s'i kishte kushtuar as një të qindtën pjesë të përkujdesit që kishte patur për të parin. Përveç kësaj, vajza ishte ende shumë e vogël, kurse Seriozha ishte djalë i rritur, me mendime e ndjenja të shfaqura më së miri, që ia kuptonte shikimet, mendimet, që e donte dhe ia gjykonte sjelljen. Tanimë ajo qe ndarë prej tij jo vetëm fizikisht, por edhe moralisht dhe kjo ishte e pamundur të rregullohej.

Ia dha vajzën tajës, i tha të largohej. Nxori medalionin me portretin e Seriozhës, kur ishte në moshën që tani është vajza, nxori albumin me fotografitë e djalit në kohë të ndryshme. Deshi t'i krahasonte, ndaj i hoqi nga albumi. I mbeti në fund vetëm një, ajo ku rrinte ulur në një karrige, i veshur me këmishë të bardhë, me buzën në gaz, por me vetulla disi të ngrysura. Ishte një shprehje e veçantë kjo e tija, më e bukura nga të gjitha. U përpoq disa herë të kapte këndin e fotografisë, duke lëvizur me shkathtësi, por edhe me nervozizëm gishtat e hollë, të bardhë, por nuk po mundte ta hiqte dot nga vendi. Mbi tryezë nuk kishte thikë për prerje librash, ndaj hoqi fotografinë që gjendej pranë (aty kishte dalë Vronski në Romë me flokë të gjatë e me kapele) dhe me të e nxori. "Ja dhe ky!" - tha me vete kur po e shihte dhe iu kujtua që Vronski ishte shkaktari i tërë vuajtjeve të saj. Atë mëngjes nuk kishte menduar asnjëherë për të, tani që ia nguli sytë fytyrës së tij burrërore dhe fisnike, aq mirë të njohur dhe aq shumë të dashur, ndjeu t'i gufonte zemra nga dashuria. "Po ku është? Si më lë kështu vetëm në tërë këtë pikëllim?" - mendoi me qortim, por duke harruar që ishte vetë ajo që ia mbante të fshehtë çdo ndjenjë për të birin.

Dërgoi një shërbëtor që ta gjente e t'i thoshte të vinte menjëherë. E priti me zemër të ngrirë; s'e dinte ç'fjalë do t'i thoshte ajo vetë dhe ai për t'ia fashitur dhimbjen. Shërbëtori u kthye dhe i tha që kont Vronskit i kishte ardhur një mik, do vinte shpejt dhe e pyeste në mund t'i bënte një vizitë shoku i tij, princi Jashvin. "Do ardhka vetë i dytë, e pra, që drekën e djeshme s'jemi parë. S'do të kem asnjë mundësi t'ia hap zemrën," - tha me vete. Befas në kokë i shkrepi një mendim i çuditshëm: "Po sikur të mos më dojë më?"

Në makth e sipër solli në mendje ngjarjet e ditëve të fundit, iu duk



sikur çdo gjë e vërtetonte këtë dyshim të tmerrshëm: edhe një ditë më parë nuk kishte ngrënë drekë me të, edhe që kishte ngulur këmbë të flinin në dhoma të ndryshme, po edhe kjo e tanishmja, që po i lutej të vinte bashkë me Jashvinin, si t'i shmangej takimit vetëm për vetëm me të. "Duhet të ma thotë me gojën e tij; më duhet ta di, që të di ç'duhet të bëj," - i thoshte vetes, e pafuqishme të përfytyronte ç'do të bëhej me të sikur të vërtetohej ky dyshim. Pikëllimi qe i papërshkrueshëm, po e mbyste makthi, veten e ndiente sa s'thuhet të eksituar. I ra ziles, i tha shërbëtores se do merrej me tualetin, që e bëri me një kujdes të veçantë; i dukej që kështu do ta donte sërishmi, në i kishte dalë nga zemra. Zgjodhi frizurën, tualetin, fustanin që e dinte se i shkonin më shumë.

Zilen e dëgjoi kur ende nuk ishte gati. Kur u doli mysafirëve, shikimin nuk ia hodhi Vronskit, por Jashvinit. Vronski po shihte fotografitë e të birit, që Ana i kishte harruar mbi tryezë, nuk po ngutej t'ua hidhte sytë.

- Ne njihemi, - i tha dhe vuri dorën e saj të vogël në pëllëmbën e bëshme të Jashvinit. Kjo sjellje e Anës atë burrë shtatmadh dhe të vrazhdë e turbulloi, s'kishte si të mos binte në sy. - Jemi njohur vjet në vrapimin me kuaj. M'i jep! - i tha Vronskit dhe me lëvizje të shpejta i mblodhi fotografitë e të birit, duke e parë me sy shkrepëtitës. - Po këtë vit si kaluan vrapimet? Në vend të tyre pashë vrapimet në Korso të Romës. E di që s'ju pëlqen jeta jashtë shtetit, - i tha me buzagaz miklues. - Ju njoh dhe njoh edhe shijet tuaja, ndonëse rrallë jemi takuar.

- Më vjen keq, sepse shijet e mia, në shumicën e tyre, janë të këqija, - i tha Jashvini dhe kafshoi majën e mustaqes së majtë.

Si biseduan disa çaste, mysafiri vuri re që Vronski pa orën; e pyeti Anën në do të qëndronte gjatë në Peterburg dhe, pasi përkuli para saj shtatin kaba, mori kapelen.

- Nuk besoj të rri shumë, - tha ajo dhe pa e turbulluar nga Vronski.

- Pra, s'do shihemi më? - i tha Jashvini. Sakaq pyeti Vronskin: - Ku e ha drekën?

- Ejani ta hamë tek unë, - i tha Ana me zë të sigurt, si të ishte e zemëruar me veten e saj për atë hutim që e pushtonte kur i shfaqte një të huaji gjendjen e saj. - Drekat këtu lënë për të dëshiruar, por, sidoqoftë, do shiheni. Nga shokët e regjimentit Aleksei asnjë nuk do si ju.

- Më gëzon shumë kjo që thoni, - tha Jashvini dhe qeshi i kënaqur. Vronski vuri re që Ana i pëlqeu shumë.

Jashvini u përshëndet dhe doli, Vronski, që u vonua pak, bëri të dilte.

- Po ikën? - e pyeti Ana.

- Jam vonë, - iu përgjigj. - Shko përpara se të arrij, - i tha Jashvinit me zë të lartë.

Ana e kapi nga dora dhe e pa drejt në sy, duke kërkuar në mendje fjalët, me të cilat do ta bënte për vete dhe do ta mbante pranë.

- Prit pak, dua të të pyes për diçka, - i pëshpëriti, ia mori dorën dhe ia mbështeti pëllëmbën pas faqes së saj. - Mos bëra keq që e ftova për drekë?

- Përkundrazi, bëre shumë mirë, - i tha ai me një buzagaz të qetë, duke zbuluar dhëmbët rruazë të bardhë, dhe duke ia puthur dorën.

- Aleksei, a je edhe tani ai i mëparshmi për mua? - i tha dhe ia shtrëngoi fort dorën në mes të të dyja duarve të saj. - Aleksei, po vuaj shumë. Kur do ikim që këtu?

- Këto ditë. As me mendje s'mund ta marrësh sa shumë jam mërzitur dhe unë këtu, - i tha dhe e tërhoqi dorën.

- Epo, shko, shko! - i tha ajo qejfprishur dhe u largua me hap të shpejtë.

## XXXII

Kur u kthye në hotel, Vronski s'e gjeti aty Anën; i thanë që kishte ardhur një zonjë dhe kishin dalë. Që kishte ikur pa thënë ku, që ende s'ishte kthyer, që edhe në mëngjes se ku kishte shkuar pa i thënë gjë - që të gjitha këto, shtoji edhe shqetësimin e deri alarmin që i kishte shprehur fytyra tërë atë mëngjes dhe nervozizmin e dukshëm, me të cilin ia kishte hequr nga duart fotografitë e të birit, e bënë Vronskin të mendohej. Tha me vete se duhej të bisedonte. U ul në sallon për ta pritur. Por Ana u kthye bashkë me teton plakë, me princeshën Obllonskaja. Kjo kishte ardhur dhe në mëngjes, me të Ana kishte dalë për dhuratat e Seriozhës. Ana dukej sikur s'e vinte re shprehjen e fytyrës së Vronskit, të brengosur dhe të habitur, i tregoi me ton gazmor ç'kishte blerë sot në mëngjes. Vuri re një gjallëri të pazakontë, të panatyrshme për të, sytë që e shihnin kalimthi i shkëlqenin si nga një zjarr i brendshëm; tërë qenia e saj dukej tejet e tendosur; në lëvizjet që bënte, në mënyrën si fliste pikasi ngutjen e të nervozuarës, por edhe hirin e veçantë, që kurdoherë e kishte magjepsur atë, Vronskin, kohët e para të dashurisë së tyre, por që tani po e vinin në merak dhe po e trembnin.

Tryeza qe shtruar për katër veta. Po bëheshin gati të uleshin, kur ia behu Tushkeviçi me një porosi të princeshës Betsi për Anën. Kjo i kërkonte ndjesë që s'mundi të vinte, të ndaheshin para se të niseshin; s'ishte mirë me shëndet, e luste t'i vinte për vizitë ndërmjet orës gjashtë e gjysmë e nëntë. Vronski e pa dhe i dha të kuptonte që do ishin marrë të gjitha masat që Ana të mos takonte me njeri tjetër, por kjo bëri sikur s'e vuri re.



- Nuk kam ç'bëj, që pikërisht në ato orë nuk mundem t'i shkoj, - i tha me një buzagaz të lehtë.

- Princeshës do i vijë shumë keq.

- Edhe mua.

- Mos dëshironi të dëgjoni këngëtaren italiane Pati? - e pyeti Tushkeviçi.

- Mendim i bukur. Do të vija sikur të kisha një lozhë.

- Mund t'jua siguroj unë.

- Do t'ju isha shumë, po, shumë mirënjohëse, - i tha Ana. - Pse të mos rrini për drekë te ne?

Vronski rrudhi supet paksa; s'po e kuptonte këtë sjellje të saj: solli me vete princeshën plakë, ftonte për drekë Tushkeviçin dhe, më e habitshmja, ç'i duhej lozha? Pse punë që bëhej ishte të shkonte në teatër, ku do të ishte e gjithë aristokracia që e njihte? E pa vëngër, kurse ajo ia ktheu me atë shikimin e saj gjysmë gazmor e gjysmë të pikëlluar, që ky s'po mundte dot ta kuptonte. Gjatë drekës Ana u tregua gazmore, dukej sikur donte t'i fitonte zemrën sa Tushkeviçit, sa Jashvinit. Me të mbaruar dreka, Tushkeviçi u nis për të porositur lozhën, Jashvini doli për të pirë duhan, Vronski doli bashkë me të dhe zbriti në dhomën e vet. Pas pak u kthye përsëri. Anën e gjeti të veshur me fustanin e mëndafshtë të çelur, të qepur në Paris, me jakë shumë të hapur dhe me dantellë të bardhë shumë të shtrenjtë, që ia rrethonte kokën dhe ia nxirrte në pah bukurinë mahnitëse të fytyrës.

- E paskeni prerë mendjen, do të shkoni në teatër? - i tha duke u përpjekur të mos e shihte drejt në sy.

- E pse më pyesni kështu si me frikë? - i foli si dhe më parë qejfprishur, ngaqë edhe tani Vronski po vazhdonte të mos e shihte drejt në sy. - Përse të mos vete?

Ana bënte sikur nuk e kuptonte ç'donte t'i thoshte.

- Sigurisht, kurrfarë arsye nuk ka që të mos shkoni, - ia ktheu vetullngrysur.

- Edhe unë e kësaj mendjeje jam, - i tha, si të mos e kuptonte ironinë, me të cilën Vronski ia kishte thënë ato fjalë, ndërkohë që tërhiqte dorezën e gjatë të parfumuar.

- Ana! Ç'është kjo kështu? Ç'janë këto që bëni? - i foli me atë zë, që Anës i ndërmendi zërin, me të cilin i fliste dikur i shoqi.

- Nuk po arrij dot ta kuptoj ku doni të dilni.

- Po ju fort mirë e dini që nuk duhet shkuar.

- E pse? Unë s'do jem vetëm. Princesha Varvara po vishet, do vijë me mua.

Vronski mblodhi supet me habi e dëshpërim.

- Po pse, nuk e dini që... - nisi t'i thoshte.

- As që dua ta di! - ia preu fjalën thuajse me britmë. - Nuk dua ta di! - Mos jam penduar për atë që bëra? Jo e jo! Të njëjtën gjë do bëja, në më duhej ta filloja jetën nga e para. Për ne, për mua dhe për ju, kryesore ja ç'është: e duam apo nuk e duam njëri-tjetrin? Për të tjerat as që duhet ta vrasim mendjen. E pse rrojmë këtu në dhoma të ndryshme dhe s'po shihemi? E përse të mos shkoj në teatër? Unë të dua, për të tjerat nuk dua të di! - i tha me sy të rrezëllitur nga ca xixa të çuditshme, për të të pakuptueshme. - Kuptohet, në qoftë se ti vetë nuk ke ndryshuar. E pse nuk më sheh drejt në sy?

Ai e pa. Ia hetoi mirë e mirë fytyrën e bukuroshes, hijeshinë e rrallë të veshjes që i shkonte aq shumë, por ishte pikërisht kjo bukuri dhe hijeshi mahnitëse e saj ajo që ia ngriti edhe më keq nervat.

- Ajo që ndiej për ju nuk ka si ndryshon; ju këtë e dini, por ju lutem të mos shkoni, ju lutem shumë. - Këto fjalë ia tha frëngjisht me zë lutës, por edhe ledhatues, ndonëse të shoqëruara nga një shikim i ftohtë.

Ana nuk ia vuri veshin fare fjalëve, i ra në sy ftohtësia me të cilën e pa dhe iu përgjigj e irrituar:

- Ju lutem shumë të ma bëni të ditur përse nuk duhet të shkoj.

- Sepse kjo vajtje mund t'ju shkaktojë... - i tha dhe u step.

- Gjë prej gjëje s'po kuptoj. Jashvini *n'est pas compromenttant* [1] dhe princesha Varvara s'bie më poshtë se të tjerët.

## XXXIII

Ishte hera e parë që Vronski provonte zemërim deri inat për Anën, që nuk dëshironte ta kuptonte gjendjen në të cilën ndodhej. Ia shtonte edhe më zemërimin pamundësia për t'ia shpjeguar arsyen. Sikur t'ia thoshte troç atë që mendonte, do ia shprehte me këto fjalë: "Të shkosh në teatër e stolisur kësisoj, e shoqëruar nga princesha Obllonskaja, që e njohin të gjithë se ç'grua është, kjo do të thotë jo vetëm ta pranosh vetë që ke rënë poshtë, por t'i hakërrohesh e gërmuqesh shoqërisë së lartë, madje edhe ta presësh ti vetë çdo shpresë kthimi në gjirin e saj". Veç ishte punë që s'bëhej. "Po si është e mundur që ajo vetë të mos e kuptojë? E ç'ka kështu?" - e pyeste Vronski veten. Ndërkohë që i bëhej përherë edhe më i fortë adhurimi i bukurisë së saj, po aq i dobësohej respekti.

*1) nuk më komprometon(fr.)*



U kthye i pikëlluar në dhomën e tij, u ul pranë Jashvinit, që rrinte gjysmë i shtrirë në karrige me këmbët e gjata në karrigen tjetër dhe po pinte konjak me ujë mineral. I tha kamerierit t'i sillte një gotë.

- Më zure ngoje Moguçin, doriun e Lankovskit. Si kalë s'ka të sharë, pse të mos ia blesh? - i tha Jashvini, që i ra në sy vrenjtësia e fytyrës së shokut. - I ka pak të rëna vithet, por këmbët dhe kokën i ka për merak.

- Them t'ia blej, - iu përgjigj Vronski.

E tërhiqte shumë biseda për kuajt, por mendja i rrinte te Ana; i vinte veshin çapeve që ndiheshin në korridor, rrinte-rrinte dhe ia hidhte sytë orës mbi oxhak.

- Ana Arkadievna më dërgoi t'ju them se është gati për t'u nisur në teatër.

Jashvini e ktheu edhe një gotë me konjak, piu ujin e gazuar, u ngrit dhe u kopsit.

- Shkojmë? - i tha me një nënqeshje të lehtë nën mustaqe, duke i dhënë të kuptonte Vronskit se e dinte arsyen e humorit jo të mirë, por s'i jepte kurrfarë rëndësie.

- Unë s'vij, - iu përgjigj i vrenjtur Vronski.

- Kurse unë duhet të shkoj, i dhashë fjalën. E po, mirupafshim. Në ndërron mendje e vjen, mund të ulesh, kolltuku i Krasinskit është i lirë, - shtoi duke dalë.

- Jo. Kam një punë.

"Me gruan e martuar hall, me gruan e liruar edhe më hall," - tha me vete Jashvini dhe doli nga hoteli.

Kur mbeti vetëm, Vronski u ngrit dhe ecejaku nëpër dhomë.

"Është nata e katërt e shfaqjes. Është edhe Jegori me të shoqen, edhe nëna. Aristokracia peterburgase po e po. Tani duhet të ketë mbërritur, ja, po zhvesh peliçen, po del në sallonin me dritë. Tushkeviçi, Jashvini, princesha Varvara... Unë nuk jam. O kam frikë, o ia kam lënë Tushkeviçit ta mbrojë. Ngado që ta kthesh, marrëzi... E pse më vë në një pozitë të tillë?" - tha me vete dhe e tundi krahun me aq vërtik, sa s'e përmbysi tryezën ku ishte konjaku dhe uji mineral. Bëri t'i mbante, por s'arriti dot, i ra me shkelm tryezës, e hodhi çdo gjë në tokë. I ra ziles.

- Në të është i shtrenjtë vendi i punës, bëj atë që duhet të bësh, - i tha me zë kërcënues shërbëtorit. - M'i zhduk nga sytë tërë këto.

Ky donte të shpjegohej, ngaqë s'e ndiente veten me faj, por kur e pa ashtu me xhinde zotërinë, parapëlqeu të heshtte. U kërrus dhe zuri të mblidhte gotat dhe shishet e thyera e të pathyera të shpërndara në qilim.

- Shko e më bëj gati frakun.

Në orën tetë e gjysmë ishte në teatër. Garderobisti plak ia hoqi qyrkun, e njohu, iu drejtua me "shkëlqesi" dhe i tha që s'kishte nevojë për numër që të thërriste Fedorin. Në korridorin e ndriçuar fort nuk kishte njeri përveç garderobistëve dhe dy shërbëtorëve që dëgjonin te dera me qyrqet ndër duar. Nga dera e hapur pak vinin tingujt e orkestrës dhe zëri i fuqishëm i këngëtares që e shqiptonte me kthjelltësi të adhurueshme frazën muzikore. Dera u hap; doli shpejt e shpejt dikush. Fraza muzikore, që ishte nga fundi, ia ledhatoi me ëmbëlsinë e saj veshin Vronskit. Por dera u mbyll sakaq dhe fundin e saj s'e dëgjoi. Buçima e duartrokitjeve i la të kuptonte që pjesa muzikore kishte mbaruar. Hyri në sallën që vezullonte nga dritat e forta të llambadarëve dhe llambave të bronzta me gaz. Duartrokitjet ende vazhdonin. Këngëtarja me supet e zbuluara, me kraharorin e hapur të zbukuruar me xhevahire që shndrisnin nga dritat e forta, përshëndeste e përzemërt dhe gazmore shikuesit, e shoqëruar nga tenori, që e mbante për dore; mblodhi disa buqeta me lule, mandej iu afrua një burrë me flokë të ndarë në mes, që i shkëlqenin nga brilantina; ky mbante diçka ndër duar dhe e shtrinte drejt saj, ndërkohë që platea dhe lozhat oshëtinin nga brohoritjet dhe duartrokitjet.

Vronski hyri deri në mes të platesë, ndali dhe pa rreth e rrotull. Më pak se herët e tjera po i bënte përshtypje mjedisi aq mirë i njohur, madje dhe skena, brohoritjet e duartrokitjet, shikuesit e shumtë laraganë, që kishin mbushur plot e përplot teatrin.

Si gjithmonë lozhat ishin zënë nga zonja të shoqëruara nga oficerë; po ato gra me fustane ngjyra-ngjyra, burra të veshur me frak, me uniformë, po ata shikues të rëndomtë, të veshur dosido; vetëm në lozha dhe në rreshtat e para të platesë numëroheshin nja dyzetë burra e gra *për të qenë*. Vronski sakaq e përqendroi tek ata vëmendjen dhe zuri të përshëndetej me të njohurit. Eci drejt radhës së parë, ndali pranë Serpuhovskit, që rrinte shkujdesur me gjurin e përthyer. E kishte parë që së largu dhe e kishte thirrur.

Anën ende s'e kishte parë, enkas nuk i kishte kthyer sytë andej nga ishte lozha e saj, por vuri re që sytë e të gjithëve i qenë qepur pikërisht



asaj. Pa e dhënë veten, kërkoi me sy andej-këtej mos shihte Aleksei Aleksandroviçin; për fat të mirë, nuk ishte.

- Sa pak dukje ushtaraku që të ka mbetur! - i tha Serpuhovski. - Ngjan më shumë si diplomat, si artist e ku di unë ç'tjetër...

- Që kur jam kthyer, vetëm me frak vishem, - iu përgjigj Vronski me zë të shtruar dhe u zgjat të merrte dylbinë.

- Të them të drejtën, ta kam zili. Sa herë që më duhet të vesh këto, - preku me gishta xhufkat e spaletave, - më qan zemra për lirinë.

Serpuhovski kishte kohë që kishte hequr dorë nga synimi për ta ndihmuar Vronskin të ngjiste shkallët e karrierës ushtarake, por e donte si më parë, edhe tani po tregonte një përzemërsi prekëse ndaj tij.

- Gjynah që s'e pe aktin e parë.

Vronski as që ia vuri veshin fjalëve të shokut, e ktheu dylbinë nga lozhat e radhës së parë për te lozhat e radhës së dytë. Fill pas lozhës ku rrinte ulur një zonjë me një si çallmë në kokë dhe një plakush shogan, që kapsallinte sytë dhe shihte si i çakërryer gjindjen e platesë, në dylbi i doli koka e Anës, që mbahej krenare dhe e qeshur. E mahniti me atë bukuri të rrallë, rrezëllitëse, ndërsa dantella e shtrenjtë, që ia rrethonte fytyrën, ia shtonte hijeshinë. Ishte në lozhën pesë, nja njëzet hapa larg që aty. Rrinte ulur përpara, kokën e kishte kthyer nga Jashvini, të cilit po i thoshte diçka. Koka hireshumë, e vendosur me aq vesk në supet e plotë, të bukur, vezullimi i syve shkrepëtitës, i ndezur, por edhe i përmbajtur, shprehja mahnitëse e fytyrës i ndërmendën Anën e ballos në Moskë. Por tani po e ndiente krejt ndryshe këtë bukuri. Nuk po shihte në të asgjë të fshehtë, ndaj edhe bukuria e saj, edhe pse po e tërhiqte më fort se më parë, sikur po e vriste. Ana nuk po shihte në atë anë ku ndodhej ai, por Vronski e ndiente që e kishte vënë re. Kur e kaloi pak më tutje dylbinë, pa princeshën Varvara të skuqur flakë në fytyrë, që qeshte si me përdhunë, e eksituar, që ia hidhte orë e çast sytë lozhës fqinjë; kurse Ana me erashkën e mbyllur në dorë e godiste lehtë buzën e kadifenjtë të lozhës, e kishte tretur diku tutje shikimin, me sa dukej, për të mos parë ç'bëhej në lozhën fqinjë. Fytyra e Jashvinit kishte marrë atë shprehje që merrte kur humbiste në kumar. Vetullngrysur kafshonte majën e mustaqes së majtë dhe vështronte vëngër lozhën fqinjë.

Në lozhën majtas rrinin Kartasovët, që Ana i njihte. Bashkëshortja, një grua thatime, shtatvogël, qëndronte në këmbë, me kurriz nga Ana, po vishte mantelin e mbrëmjes, që ia mbante i shoqi. Dukej e zbehtë dhe inatçore, tërë kohën fliste e tronditur. Kartasovi, një trashaluq shogan, një e dy shihte nga Ana dhe përpiqej ta qetësonte të shoqen. Qëndroi

pak pas të shoqes, e kërkoi me shikimin e përqendruar shikimin e Anës për ta përshëndetur, por, me sa dukej, kjo nuk dëshironte t'ia hidhte sytë, i kishte kthyer kurrizin dhe seç po i thoshte Jashvinit të përkulur drejt saj. Kartasovi doli pa e përshëndetur, lozha mbeti e zbrazur.

Vronski s'po e kuptonte ç'kishte ndodhur ndërmjet Kartasovëve dhe Anës, por e mori me mendje që kishte qenë diçka poshtëruese për Anën. E pikasi nga ajo që pa, por sidomos nga shprehja e qetë e fytyrës së saj. Dukej sheshit që Ana kishte mbledhur forcat e fundit për ta luajtur deri në fund rolin që kishte marrë përsipër. Dhe po e luante për mrekulli. Kush s'e njihte atë dhe rrethin e saj, kush s'i dëgjonte shprehjet e mbushura me indinjatë, zemërim e habi të grave mondane, që kishte kuturisur të dilte sy botës dhe në një mënyrë aq sfiduese, me ato dantella e veshje aq të spikatura e me atë bukuri mahnitëse, s'kishte si të mos e adhuronte për këto hire të larta njerëzore dhe as që mund t'i shkonte në mendje që përbrenda po e mbysnin tallazet e turpit përvëlues.

Vronskit nuk i mbeti tanimë as pika e dyshimit që diçka kishte ndodhur. I pushtuar nga dëshpërimi e makthi u sul për te lozha e të vëllait. Zgjodhi rrugën prapa lozhave dhe u gjend ballë për ballë me ish komandantin e regjimentit, që po bisedonte me dy të njohurit e vet. Vronski fare qartë e dëgjoi të shqiptohej emri i Kareninëve dhe i ra në sy reagimi i ngutur i komandantit kur e pa dhe shikimi kuptimplotë, me të cilin i pa bashkëbiseduesit.

- Ah! Vronski! Kur do vish të na takosh? Ne të regjimentit s'të lëmë pa na gostitur! Je me rrënjë e degë yni! - i tha komandanti i regjimentit.

- Jo këtë herë, ndonjë herë tjetër, - i tha Vronski dhe ngjiti me vrap shkallët për në lozhën e të vëllait.

Aty ishte e ëma me ato bukle si prej çeliku, kurse Varjen me konteshën e re të pamartuar, Sorokinën, i takoi te hyrja. Varja e shoqëroi Sorokinën te vjehrra, i dha dorën kunatit dhe i foli për çështjen që e shqetësonte. Dukej si asnjëherë tjetër e tronditur.

- E poshtër, e pështirë ishte ajo që bëri! Zonja Kartasova nuk kishte aspak të drejtë. Zonja Kartasova... - zuri t'i tregonte.

- Pse? Ç'paska ngjarë? Unë s'di gjë.

- Si? S'paske dëgjuar?

- Jo.

- Kjo Kartasova është nga ato që ka shoqe veten!

- Po pse? Ç'paska bërë?

- Më tregoi i shoqi... E paska fyer Kareninën. Ky i foli Kareninës që nga lozha e vet, kurse Kartasova iu përvesh me fjalë fyese. I tha me



zë të lartë që i dëgjuan të gjithë dhe u largua.

- Kont, ju thërret nëna, - i tha princesha Sorokina, që kishte nxjerrë kokën nga dera e lozhës.

- Po të pres qëkur, - i tha e ëma me një nënqeshje tallëse. - Humbe fare.

I biri e pa që s'e përmbajti dot buzëqeshjen e gëzimit që ndiente.

- Mirëmbrëma, mama. Për te ju isha nisur, që t'ju përshëndesja, - i tha ftohtë.

- Pse nuk vete *faire la eour â madame Karenine?*[1] - shtoi, kur princesha Sorokina doli. - *Elle fait sensation. On oublie la Patti pour elle.*[2]

- Mama, ju kam thënë të mos më flisni më për këtë, - nëpërdhëmbi i sëkëlldisur Vronski.

- Unë them atë që thonë të gjithë.

Vronski e la pa përgjigje konstatimin, i tha te dera disa fjalë princeshës Sorokina dhe u largua. Në korridor takoi të vëllain.

- Ah! Aleksei! - tha i vëllai. - Ç'poshtërsi! Lapërdhare femër!... Tani po bëhesha gati t'i vija Kareninës. Shkojmë bashkë.

Vronski s'e dëgjoi ç'i tha. Zbriti me vrap shkallët: e ndiente që duhej të bënte diçka, por çfarë s'e dinte.

Zemërimi që e vuri veten dhe atë në gjendje shumë të keqe, iu përzie me keqardhjen, me dhembshurinë: e dinte që Ana po vuante në mënyrën më mizore; e ndiente si askurrë ligsht veten. Shkoi në plate dhe iu afrua lozhës së Anës, ku qëndronte në këmbë Stremovi dhe po bisedonte me të.

- S'ka më tenorë sot. *Le moule en est brisé*[3] - po i thoshte Stremovi.

Vronski iu përkul Anës dhe u përshëndet me Stremovin.

- U vonuat pak, nuk e dëgjuat arien më të mirë, - i tha ajo Vronskit duke e parë me përçmim, siç iu duk atij.

- Nuk jam ndonjë vlerësues kushedi çfarë, - i tha dhe e pa rreptë drejt në sy.

- Si princ Jashvini, - tha ajo me buzën në gaz. - Thotë që Pati e ka shumë të fortë zërin.

- Ju falemnderit, - i tha si mori me dorën e vogël të veshur me dorezë të gjatë programin që i zgjati Vronski, i cili i kishte rënë në tokë; sakaq, vetëm një çast i fërgëlloi fytyra e bukur. U ngrit dhe u tërhoq në

*1) t'i bësh korte zonjës Karenina (fr.)*
*2) Po bën sensacion. Po e harrojnë edhe Patin për të (fr.)*
*3) Këta që janë s'vlejnë asnjë grosh (fr.)*

thellësi të lozhës.

Kur filloi akti tjetër, Vronski vuri re që lozha e saj ishte bosh. E dinte që po ua prishte qetësinë shikuesve të zhytur në tingujt e kavatinës, por bëri si bëri dhe u ngrit, çau mespërmes platenë, doli dhe u kthye në hotel.

Anën e gjeti aty, fillikat vetëm, me po atë fustan që kishte qenë në teatër. Rrinte ulur në kolltukun pranë murit, shikimi i përhumbur tretej në hapësirë. I hodhi një vështrim të shpejtë Vronskit dhe përsëri i ktheu sytë në gjendjen e mëparshme.

- Ana! - i thirri.

- Ti, ti e ke fajin për të gjitha! - klithi ajo me zë të ngjirur, të ngashëryer, me lot në sy. Tërë qenia e saj shprehte zemëratë dhe dëshpërim të thellë. U ngrit vrulltas.

- Të thashë, të luta të mos shkoje. E dija që s'do ishte mirë për ty kjo vajtje...

- Nuk ishte mirë? - thirri. - Ishte e tmerrshme! S'kam për ta harruar gjersa të vdes! Ajo tha që i vinte turp të rrinte pranë meje!

- Fjalë prej marrokeje janë! Po pse i duhej dhënë shkas cave si ajo? Përse duhej riskuar?...

- E urrej këtë gjakftohtësinë tënde! Nuk duhej të më katandisje deri aty, që të më shtyje të bëja atë që bëra. Po të më doje...

- Ana! Ç'hyn në këtë mes dashuria ime?

- Po sikur të më doje siç të dua, sikur të vuaje ashtu si vuaj unë... - i tha dhe e vështroi me frikë.

Vronskit po i copëtohej zemra nga dhembshuria për të, por edhe po ia tallaziste shpirtin zemërimi e indinjata. Zgjodhi fjalët më të thekshme për ta siguruar që e donte, sepse vetëm kështu mund ta qetësonte; s'i lejoi vetes t'i dilte nga goja as edhe një fjalë qortimi, por thellë në shpirt e qortonte. Kurse Ana, pikërisht ato fjalë të nxehta, me të cilat ai u përpoq ta siguronte që e donte, por që i dukeshin banale dhe i vinte turp t'ia përsëriste, i përpinte me ashk dhe s'kaloi shumë e u qetësua. Të nesërmen, të pajtuar dhe të qetuar, u nisën për në fshat.

# Pjesa e Gjashtë

## I

Shtëpia në çifligun e Daria Aleksandrovnës ishte rrënuar fare; Levini me të shoqen ia mbushën mendjen ta kalonin tok verën në Pokrovskoje. Stepan Arkadiçi sa s'fluturoi nga gëzimi kur e dëgjoi. Tha se ishte detyra që s'e linte ta kalonte verën me familjen, kjo për të do të ishte lumturia më e madhe. Mbeti në Moskë dhe u shkoi herë pas here. Përveç Obllonskajas me fëmijët dhe guvernanten, Levinët kishin mysafirë edhe princeshën plakë, që e quante për detyrë t'i qëndronte pranë të bijës shtatzënë, por edhe Varenjkën, mikeshën nga jashtë shtetit, që e kishte mbajtur fjalën dhe kishte ardhur. Ishin farefis e miq të së shoqes, Levini i donte dhe i respektonte, por i vinte dhe keq që i ishte prishur mënyra e vjetër e jetesës nga ky vërshim i "elementit Sherbacki", siç thoshte me vete. Nga gjaku i vet pati mysafir vetëm Sergei Ivaniçin, por edhe ky kishte huqe të Koznishevëve e jo të Levinëve; po fironte fryma leviniane.

Shtëpia e zbrazët e Levinëve gumëzhinte nga njerëzit; princeshës plakë tani i duhej të numëronte gostiarët, mos uleshin në tryezë trembëdhjetë vetë, atëherë largonte ndonjë nga mbesat. Kitit, që ishte zonjë shtëpie, e zellshme dhe meraklie, iu shtuan telashet; s'e kishte të lehtë të siguronte pula, rosa, pata dhe gjela deti sa duheshin, se dhe oreksi i mysafirëve qe i mirë nga klima e shëndetshme e fshatit. Drekën e hanin të gjithë bashkë. Fëmijët e Dollit me guvernanten dhe Varenjkën bënin plane si ta kalonin më mirë ditën. Sergei Ivaniçi, që respektohej

nga të gjithë për mençurinë dhe diturinë, i habiti kur mori pjesë në kuvendimin për kërpudhat.

- Më merrni dhe mua, - i tha Varenjkës. - Më pëlqen shumë, s'ka zbavitje më të mirë.

- Me gjithë qejf, - ia ktheu kjo.

Kiti shkëmbeu shikime kuptimplote me Dollin. Kjo rrethanë po ua pohonte disa hamendje që kishin patur kohët e fundit. Doli me ngut që të mos vihej re ai shikim. Pas drekës Sergei Ivaniçi u ul te dritarja me filxhanin e kafesë përpara dhe vazhdoi temën e bisedës me të vëllain, por edhe duke parë derën, nga e cila do të dilnin fëmijët për të mbledhur kërpudha. Levini qe ulur në parvazin e dritares, Kiti rrinte në këmbë pranë të shoqit në pritje të fundit të bisedës, që s'i interesonte, për t'i thënë diçka.

- Ke ndryshuar shumë dhe për mirë që kur je martuar, - i tha Sergei Ivaniçi dhe qeshi duke parë nga Kiti. - Veç, qëndron fort në tënden, me pasion e zjarr mbron deri idetë më paradoksale.

- Katja, s'të bën mirë të qëndruarit në këmbë, - i tha i shoqi. I afroi një karrige dhe e pa në mënyrë domethënëse.

- Po nejse, - e mbylli bisedën Sergei Ivaniçi, kur pa fëmijët që po dilnin.

Përpara të gjithëve vraponte Tanja, në dorë mbante një shportë dhe kapelen e Sergei Ivaniçit. Iu afrua duke qeshur me sytë që i shndrinin dhe u shëmbëllenin syve të bukur të të atit dhe me një lëvizje të guximshme e buzëqeshje të druajtur, të ëmbël shtriu krahun për t'ia vënë kapelen në kokë.

- Po na pret Varenjka, - i tha Sergei Ivaniçit dhe me kujdes ia vuri në kokë kapelen. Nga buzagazi dashamir i këtij e kishte kuptuar që ia lejonte.

Varenjka qëndronte në këmbë te dera e veshur me një fustan basme të verdhë, në kokë kishte lidhur një shami të bardhë.

- Erdha, Varvara Andrejevna, - i tha Sergei Ivaniçi, si gjerbi gllënjkën e fundit të kafesë dhe futi në xhepa shaminë e kutinë e cigareve.

- Sa e mirkë që është kjo Varenjka ime! Si thua? - e pyeti Kiti të shoqin, kur Sergei Ivaniçi qe ngritur. E tha që ky ta dëgjonte. - Seç ka një vesk fisnikërie në të! Varenjka! - i thirri Kiti. - Do shkoni në pyllin e mullirit? Do vijmë t'ju gjejmë atje.

- Ti, Kiti, e harron gjithmonë gjendjen në të cilën ndodhesh, - s'la pa e qortuar princesha plakë duke dalë nga dera. - S'të bën mirë të bërtasësh ashtu!



Kur dëgjoi thirrjen e Kitit dhe qortimin e së ëmës, Varenjka iu afrua me hap të shpejtë. Lëvizjet e shpenguara, tërë gjallëri, të kuqtë freskues, që ia kishte mbuluar fytyrën e qeshur, tregonin që brenda saj ndodhte diçka e jashtëzakonshme. Kiti e merrte me mendje ç'po i ndodhte, ndaj po e shihte e ngazëllyer. E kishte thirrur vetëm sa për t'i uruar mbarësi në atë ditë që mund të mbetej e shënuar në jetën e saj.

- Varenjka, do më bëhej shumë qejfi sikur këtë pasdreke të të ndodhte një gjë,- i pëshpëriti në vesh dhe e puthi.

- Po ju, do vini me ne? - e pyeti Varenjka Levinin, duke bërë sikur s'i kishte dëgjuar fjalët e Kitit.

- Do vij deri te lëmi dhe do rri aty.

- E ç'punë ke atje? - e pyeti Kiti e pakënaqur.

- Më duhet t'u hedh një sy karrove të reja dhe të bëj ca llogari, - i tha Levini. - Po ti ku do jesh?

- Në tarracë.

## II

Në tarracë qe mbledhur graria. U pëlqente të rrinin aty me punëdoren përpara, qepnin vogëlinat e foshnjës, por qenë të zëna edhe me zierjen e reçelit sipas një mënyre të re, që e kishte sjellë Kiti nga shtëpia e saj: pa i hedhur ujë. Agafia Mihaillovna, që ishte e bindur se çdo punë e bërë në këtë shtëpi nuk kishte si të mos ishte e përsosur, bëri si bëri dhe i hodhi ujë reçelit të luleshtrydheve, por e kishin kapur në faj, ndaj tani reçelin po e zienin në praninë e të gjithëve, për t'ia mbushur mendjen që pa ujë bëhej më i mirë.

Agafia Mihaillovna, me flokët e shprishur, me llërët e përveshura, e skuqur dhe e hidhëruar, trazonte kusinë që ziente në zjarr dhe luste zotin që reçeli të mpiksej pa zier mirë. Kiti e dinte fort mirë që tërë pezmi i Agafia Mihaillovnës drejtohej kundër saj, por bënte sikur ishte e zënë me punë të tjera dhe nuk interesohej për reçelin, tërë kohën fliste, veç herë mbas here shihte me bisht të syrit nga zjarri.

- Kurse unë ua blej vetë shërbëtoreve copat për fustan, ua blej nga më të lirat, - u tha Kiti duke vijuar bisedën e nisur. - Mos i duhet hequr shkuma reçelit? - e pyeti dhe iu afrua Agafia Mihaillovnës.

- Jo ti, - e ndali kjo Kitin. - Është shumë e nxehtë!

- E bëj unë, - tha Dolli dhe u ngrit. Mblidhte me kujdes shkumën dhe e përplaste lehtë lugën pas buzëve të tasit, që pas pak u mbush. "Do

ju shijojë shumë, kur të pinë çajin", - tha me vete dhe përpara syve i dolën vocërrakët që lëpiheshin të kënaqur. Se përse iu kujtua që, kur kishte qenë e vogël, habitej që të rriturit s'e vinin në gojë shkumën, e pra, ishte edhe më e shijshme se vetë reçeli.

- Stiva thotë që është më mirë t'ua japësh në dorë paratë, - tha Dolli duke vazhduar bisedën për dhuratat shërbëtorëve. - Por..

- T'u japësh para? Në asnjë mënyrë, - thanë njëzëri ëmë e bijë. - Shërbëtorët çmojnë më shumë vëmendjen e zotërinjve, sesa vlerën e dhuratës.

- Vitin e shkuar i bleva Matrona Semionovnës jo puplin, por një copë që ngjante me puplinin, - tha princesha plakë.

- Më kujtohet, e veshi për ditëlindjen tuaj.

- Copë e lezetshme, e thjeshtë dhe e bukur. Do e qepja dhe vetë një fustan, po të mos e kishte ajo. Ja, Varenjka ashtu vishet, me copa të lira, por të bukura.

- U bë më duket, - tha Dolli dhe e mbushi lugën, pastaj e zbrazi ngadalë.

- Duhet të bjerë fije. Ziejeni dhe pak, Agafia Mihaillovna.

- Na mbytën mizat! - u ankua kjo. - Njëlloj si reçeli që shtohet me ujë ka për të dalë.

- Çfarë bukuroshi, ë! - thirri Kiti, kur pa harabelin te parmaku që po çukiste një kokërr luleshtrydhe.

- Mirë, mirë, po mos iu afro zjarrit,- e paralajmëroi e ëma.

- *A propos de Varienka* [1] - tha Kiti në frëngjisht, siç e kishin bërë zakon të flisnin, që të mos i kuptonte Agafia Mihaillovna. - E dini, mama, që jam duke pritur një lajm të mirë? Mrekullia vetë do ishte.

- Ç'lajmëse e zonja që është! - tha Dolli. - Me sa marifet i afron dhe i lë vetëm...

- Po ju, mama, si mendoni?

- Ç'ka për të menduar? Ai (e kishte fjalën për Sergei Ivaniçin), në të ritë mund t'i vinte gishtin vajzës më të mirë të Rusisë; tani nuk është më i ri, por e di, ka shumë që dëshirojnë të martohen me të. Ajo është shpirt njeriu, por ai mundej dhe...

- Jo, mama. As ai dhe as ajo s'kanë ku të gjejnë rast më të mirë. E parë e punës, ajo është e mrekullueshme, - tha Kiti dhe mbylli njërin gisht.

- Duket që i pëlqen, - e mbështeti të motrën Dolli.

- E dyta, ai nderohet nga të gjithë, s'ka nevojë as për pasurinë e as

1) Lidhur me Varenjkën (fr.)



për emrin aristokrat të së shoqes. Ka nevojë vetëm për njeriun e mirë e të shtruar, për gruan e dashur dhe të urtë.

- Sa për të urtë, asaj s'i gjendet shoqja, - e përforcoi Dolli mendimin e motrës.

- E treta, ajo do ta dojë. Duket që i pëlqen... Sa mirë do ishte sikur... Mezi po pres t'i takoj; do Zoti merr fund... Do gëzohesha shumë!... Ti, Dolli, si thua?

- Mos bëj kështu, tronditja s'të bën mirë, - i tha e ëma.

- Po unë s'jam e tronditur, moj mama, jam vetëm e gëzuar. Më duket që sot do t'i kërkojë dorën.

- Seç ka diçka të jashtëzakonshme në propozimin e martesës: të duket sikur je përpara një pengese, që arrin ta kapërcesh, - tha Dolli dhe iu kujtua propozimi që i kishte bërë Stepan Arkadiçi.

- Mama, na trego, si ta kërkoi dorën babai, - e pyeti Kiti ledhatueshëm.

- Fare thjesht. Asgjë të jashtëzakonshme nuk pati, - iu përgjigj kjo, dhe fytyra i shkëlqeu nga ai kujtim i çmuar.

- Po si? Ju e donit njëri-tjetrin para kësaj?

Kitit po i ledhatohej sedra që tani mund të fliste më të ëmën si e barabartë për probleme aq madhore dhe intime të jetës femërore.

- Sigurisht që e donim. Vinte shpesh te ne në fshat.

- E si vendosët?

- Si të gjithë. Në fillim këmbyem shikime, pastaj buzëqeshje...

- Sa mirë që e thatë, moj mama! Ashtu është: shikime, buzëqeshje, - tha mendueshëm Dolli.

- E ç'fjalë të tha babai?

- Ato që të tha ty Kostja.

- Ai m'i shkroi me shkumës. E kujtoj dhe më duket si një çudi. Më ngjan sikur ka ndodhur shumë kohë më parë... - tha Kiti.

Heshtën për disa çaste duke sjellë në mendje skena të ngjashme. Heshtjen e prishi e para Kiti; iu kujtua dimri para martesës, ndjenja për Vronskin.

- Në rastin e këtyre ka një pengesë: është dashuria e parë e Varenjkës, - tha Kiti mendueshëm. - Kam dashur t'ia them Sergei Ivaniçit, ta paralajmëroj. Burrat që të gjithë bëhen shumë xhelozë për të kaluarën tonë.

- Jo të gjithë, - ndërhyri Dolli. - Nuk janë të gjithë burrat si yt shoq. Atë edhe sot e kësaj dite e mundon kujtimi i Vronskit. Apo s'është kështu?

- Ashtu është, - pohoi Kiti dhe u topit.

- E ç'paska shqetësuese për të në atë ndodhi? - me përkujdesjen e nënës e pyeti princesha plakë. - Që të bënte korte Vronski? Po djemtë ashtu bëjnë...

- Po ne tjetërkund e kishim fjalën, - tha Kiti lulëkuqe në fytyrë për të këmbyer temën e bisedës.

- Jo, më fal, - nguli këmbë e ëma. - Je ti ajo që s'më ke lënë të flisja gojagojës me Vronskin. Të kujtohet?

- Ah, mama! - tha Kiti me zë të përvuajtur.

- Se ju s'dini ç'thoni! Kushedi ç'pandehni!... Marrëdhëniet e tua nuk kishin si i kapërcenin kufijtë e mirësjelljes. Këtë doja t'i shpjegoja... Po ti, moj shpirte, bën mirë të mos e vrasësh fort mendjen, largoji emocionet. Këtë bëj.

- Po unë kurrfarë emocionesh nuk kam, moj mama. E qetë jam.

- Qe një fat i madh për Kitin që në mes hyri Ana, - tha Dolli. - Dhe qe një fat po aq i keq për Anën. Ndodhi e kundërta e së atëhershmes: Ana dukej më e lumtura e botës, kurse Kiti e quante veten më fatkeqen e botës. Kam menduar shumë për këtë.

- As ia vlen të flasim! Është grua e ligë, femër e poshtër, njeri pa zemër! - shfreu dufin princesha plakë. I kishte mbetur gozhdë që Kiti s'u martua me Vronskin, por me Levinin.

- E ç'ju shkrepi në mendje të flisni për atë që shkoi? - iu karfos Kiti. - Unë as mendoj e as dua të mendoj për atë rast... Nuk kam përse... - tha dhe mbajti vesh hapat e të shoqit që po ngjiste shkallët.

- Për çfarë nuk dashke të mendosh? - e pyeti Levini duke iu afruar.

Askush nuk iu përgjigj dhe ai nuk e përsëriti pyetjen.

- Më vjen keq që e prisha qetësinë e kësaj mbretërie femërore, - tha dhe i pa me vërejtje, ngaqë e kuptoi se po flisnin për diçka, që kurrë s'do ta zinin ngoje në praninë e tij. Ndjeu atë që e ndiente përherë Agafia Mihaillovna: tabiatin e Sherbackëve, që ishte diçka e huaj në këtë shtëpi. Por vuri buzën në gaz dhe iu afrua Kitit.

- Hë, si i ke punët? - e pyeti dhe e pa me po atë shprehje kujdesi në fytyrë, që e shihnin të gjithë.

- Mirë i kam, - iu përgjigj kjo dhe qeshi. - Po ti si i ke?

- Mbajnë dy herë më shumë se qerret. Shkojmë t'i marrim fëmijët? Po na pret karroca.

- Si? Mos do ta çosh me karrocë Kitin? - e pyeti qortueshëm e ëma.

- Kuajt do ecin me hap, princeshë.

Levini atë kurrë s'e thërriste mama; princeshës s'i vinte aspak mirë.



Dhe e bënte ngaqë kujdesej ta ruante të shenjtë në zemër kujtimin për të ëmën, i dukej se do e lëndonte atë ndjenjë.

- Ejani me mua, mama, - i tha Kiti.

- S'ma ka ënda të jem dëshmitare e marrëzive të tua.

- Atëherë po shkoj në këmbë se më bën mirë. - Kiti u ngrit, iu afrua të shoqit dhe i futi krahun.

- Gjella me kripë e kripa me karar, - nëpërdhëmbi e pakënaqur princesha.

- Hë, Agafia Mihaillovna, u bë reçeli? - e pyeti Levini gazmend, për ta shkriftuar pak. - Më mirë me të renë?

- Ashtu duket, por për mua ka zier shumë.

- Më mirë akoma, s'do thartohet. Akulli që kishim na u shkri, s'kemi se ku ta mbajmë të freskët, - sqaroi Kiti që e kuptoi ku donte të dilte i shoqi. Ato fjalë i tha hareshëm. - Kurse turshinë e ke aq të shijshme, sa mamaja thotë që s'ka ngrënë ndonjëherë si ajo. - Në këtë e sipër ia rregulloi shaminë e kokës, që i kishte shkuar shtrembër.

Agafia Mihaillovna e pa qejfprishur.

- Mos doni të më merrni me të mirë, moj zonjë? Më bëhet zemra mal kur ju shoh pranë tij.

Kiti u prek nga thjeshtësia dhe çiltërsia e këtyre fjalëve.

- Shkojmë të gjithë sa jemi për kërpudha! Agafia Mihaillovna do na tregojë ku t'i gjejmë.

Kjo tundi kryet si të donte t'i thoshte: "Dua t'ju mbaj mëri, por ja që s'është e mundur".

- Bëni si do ju them unë: mbulojeni sipër me një letër të lagur me rum, edhe pa akull s'do zërë myk, - u tha princesha plakë.

## III

Kiti u gëzua shumë që iu dha rasti të mbetej vetëm për vetëm me të shoqin, në fytyrën e tij vuri re një shprehje hidhërimi, kur erdhi në tarracë dhe pyeti përse po flisnin e s'i ishin përgjigjur. Dolën nga porta para të tjerëve në udhën tërë pluhur, ku kishte kallinj thekre e gruri; Kiti u mbështet pas krahut të tij dhe ia shtrëngoi pas vetes. Levini e kishte harruar mbresën levarashe të tarracës, mendonte për gjendjen e saj të shtatzanisë dhe provonte një ndjenjë të papërlyer nga epshi, i gëzohej pranisë së saj. Nuk kishin për çfarë të flisnin, por ia kishte ënda të dëgjonte tingullin e zërit të Kitit të ndryshuar nga shtatzania. Në kumbimin

e tij, ashtu si në shikimin dhe lëvizjet, spikaste butësia dhe ngadalësia, si te ata që i sheh të përqendruar në kryerjen e një pune që e bëjnë me qejf.

- Lodhesh më pak po të mbështetesh fort, - i tha.

- Jam e gëzuar që m'u dha rasti të jem vetëm për vetëm me ty, se sado që më vjen mirë që janë ato këtu, i kujtoj me mall netët e dimrit të shkuar, kur rrinim të dy bashkë.

- Kohë e bukur ishte, por dhe kjo e bukur është. Secila ka bukurinë e vet, - i tha ai dhe i shtrëngoi dorën.

- E di për çfarë po flisnim kur erdhe në tarracë?

- Për reçelin?

- Po, edhe për reçelin; por pastaj ra fjala për rastet kur burrat u kërkojnë dorën grave.

- Ashtu, ë? - i tha Levini që më tepër ishte duke dëgjuar zërin e saj se sa atë që po i thoshte. Kujdesej edhe për zgjedhjen e rrugës që të mos pengohej.

- Folëm edhe për Sergei Ivaniçin e Varenjkën. Ty të ka rënë ndonjë gjë në sy?... Sa do më bëhej qejfi sikur... Ti si mendon? - e pyeti dhe e pa në fytyrë.

- S'di ç'të them, - iu përgjigj Levini dhe qeshi. - Nga kjo anë Sergei mbetet i pakuptueshëm për mua. Të kam treguar që...

- Ka qenë i dashuruar pas asaj vajzës që vdiq...

- Unë atëherë isha fëmijë, e kam të dëgjuar. Më kujtohet, ishte shumë, po, shumë i pashëm. Pas asaj që i ndodhi, kam vënë re që sillet plot respekt me gratë, ka që i pëlqejnë, por jo si femra, thjesht si krijesa njerëzore.

- Po tani me Varenjkën, si? Më duket se diçka ka...

- Mundet... Por natyrën e tij duhet ta kesh parasysh. Është tip më vete, njeri i çuditshëm. Rron vetëm me jetën shpirtërore, është shumë i pastër si njeri, e ka shpirtin të lartësuar.

- Po pse, mos e poshtëron kjo njeriun?

- Jo, por e ka bërë zakon të bëjë një jetë të tillë shpirtërore, që s'do të mundet të pajtohet dot me jetën reale, kurse Varenjka është diçka reale.

Levini tani qe mësuar t'i shpaloste lirisht mendimet, pa e vrarë fort mendjen t'i vishte me petkun e duhur; e dinte që në çaste të tilla dashurie e shoqja e kuptonte.

- Veç, Varenjka nuk është tokësore, siç jam unë. E kuptoj, që me mua nuk do martohej kurrë. Varenjka është kokë e këmbë shpirtërore...



- Pse? Ty Sergei të do shumë. Më vjen shumë mirë që të gjithë të mitë të duan.

- Ashtu është, sillet mirë, por..

- Por jo si Nikollai, ndjesë pastë... - e plotësoi mendimin e së shoqes Levini. - E di, ndonjëherë e qortoj veten: "Do vijë një ditë, që do ta harrosh", - them. - Njeri sa i tmerrshëm, aq edhe i mrekullueshëm ishte... Po ku e kishim fjalën? - e pyeti pas një pauze.

- Thua që s'mund të bjerë në dashuri? - e pyeti Kiti.

- Jo se s'mund të bjerë në dashuri, - ia ktheu me të qeshur Levini, - por s'e ka atë dobësi karakteri që nevojitet në kësi rastesh... gjithmonë ia kam patur zili këtë, madje, edhe tani që jam kaq i lumtur.

- E ke zili që s'mund të bjerë në dashuri?

- E kam zili që është më i mirë se unë, - saktësoi Levini me buzën në gaz. - Rron jo për veten e vet. Jetën ia ka përkushtuar detyrës, ndaj ndihet i qetë dhe i kënaqur.

- Po ti? - e pyeti Kiti me nënqeshje të kithët, shpotitëse, por plot dashuri.

Nuk po e shihte veten të zonjën të shprehte atë që i shprehu nënqeshja e kithët, shpotitëse dhe dashurore e fytyrës; por përfundimi që bëri me vete ishte: duke e ngritur në qiell të vëllain dhe duke e ulur veten, i shoqi nuk po tregohej i sinqertë. Kiti e kuptonte që i vinte nga dashuria për vëllain, nga droja që ai vetë ishte shumë i lumtur dhe rronte me dëshirën e zjarrtë për t'u bërë më i mirë. E adhuronte për këtë, vuri buzën në gaz e gëzuar.

- Po ti? Pse të mos jesh i kënaqur? - e pyeti me po atë buzagaz.

Iu bë qejfi që ajo nuk e besonte se ishte i pakënaqur dhe as vetë s'e kuptoi si po e nxiste t'i fliste për shkaqet e mosbesimit.

- I lumtur unë jam, por i kënaqur nga vetja nuk jam, - i tha.

- E si mund të mos jesh i kënaqur, kur je i lumtur?

- Si ta shpjegoj? Këtë çast unë asgjë tjetër s'dua, përveç kësaj që ti të mos pengohesh. Jo! Nuk bën të kërcesh ashtu si bëre tani!- i tha me qortim. - Por kur rri e mendoj për veten time, kur e krahasoj veten me të tjerët, sidomos me tim vëlla, e ndiej që pak vlej.

- Po pse? - e pyeti Kiti me po atë buzëqeshje. - Pak bën ti për të tjerët? Çifligu, puna e dobishme që bën, libri që shkruan.

- E ndiej, sidomos tani, që s'bëj aq sa duhet, dhe fajin e ke ti, - i tha dhe ia shtrëngoi fort krahun me krahun e tij. - E bëj pa dashuri. Sikur ta doja punën që bëj, ashtu si të dua ty!

- Po për babain tim ç'do thoshe?- e pyeti Kiti. - Mos nuk vlen,

ngaqë s'bën asgjë për të mirën e shoqërisë?

- Ai? Jo. Por duhet të jesh i pajisur me thjeshtësinë, qartësinë dhe mirësinë e tij. A i kam unë këto? S'bëj asgjë për shoqërinë dhe vuaj. Fajin e ke ti. Kur nuk ishe ti dhe kur nuk ishte edhe ai, - i tha dhe i tregoi me sy barkun, - të gjitha forcat i vija në dobi të shoqërisë; tani nuk mundem dhe më vjen turp nga vetja. I bëj punët si nxënësi detyrat, bëj sikur punoj.

- A do të dëshiroje t'i këmbeje rolet me Sergei Ivaniçin? - e pyeti Kiti. - A do të dëshiroje t'i përkushtoheshe vetëm punës së dobishme shoqërore dhe të merreshe vetëm me këtë e me asgjë tjetër?

- Sigurisht që jo, - iu përgjigj Levini. - Të them të drejtën, jam aq i lumtur, sa asgjë nuk kuptoj. Po ti pse mendon që sot mund t'i kërkojë dorën? - e pyeti pas një heshtjeje të shkurtër.

- Edhe e mendoj, edhe s'e mendoj, veç ma ka shumë qejfi. Pa prit! - Kiti u përkul dhe këputi një luleshqerrë të egër ndanë rrugës. - Pa numëro: do ia shfaqë dashurinë, nuk do ia shfaqë dashurinë... - tha duke i këputur petlat e bardha. - Do ia shfaqë, - thirri e gëzuar. - Po jo, - e korrigjoi sakaq veten. - Është edhe kjo.

- S'prish punë, kjo e vogla s'hyn në hesap, - i tha Levini dhe i tregoi petlën e vockël që kishte mbetur. - Ja dhe karroca na arriti.

- Kiti? U lodhe? - e pyeti princesha plakë.

- Aspak.

- Hip në karrocë po deshe. Kuajt do ecin ngadalë...

S'ia vlente, vendi ishte fare pranë. Zbritën edhe ata që ishin në karrocë dhe shkuan të gjithë në këmbë.

## IV

Varenjka, me shaminë e bardhë mbi leshrat e zeza, e rrethuar nga fëmijët lozonjarë dhe çapkënë, e qeshur dhe e ngazëllyer si ata, me ç'dukej, e eksituar nga mendimi që njeriu që i pëlqente mund t'i shfaqte dashurinë, dukej tepër hamgjitëse. Sergei Ivaniçi ecte pranë dhe s'ia hiqte sytë, dukej që e adhuronte. Sillte në mendje fjalët e hukura e të mençura, që kishte dëgjuar të dilnin nga goja e saj, fjalët e mira që kishte dëgjuar për të dhe gjithnjë e më tepër po i piqej në kokë mendimi se ndjenja që provonte për vashën ishte e veçantë, e ngjashme me atë që kishte provuar shumë kohë më parë në moshën e djalërisë së hershme. Ngazëllimi dhe galdimi, që i vinte nga afrimi me të, sa vinin e rriteshin; kur po hidhte në shportën e saj një kërpudhë të madhe mështekne, me kërcell të hollë dhe me anë të kthyera, e vështroi në sy dhe, kur vuri re se si iu skuqën faqet nga gëzimi, por edhe nga tutja para diçkaje të re, edhe vetë u turbullua, buzëqeshi pa i thënë asnjë fjalë, por buzëqeshja foli më shumë se fjalët. "Në qenka kështu, - i tha vetes, - duhet menduar mirë çdo gjë e pastaj duhet vendosur, e jo t'i jepem joshjes së çastit si ndonjë kalama".



- Do shkoj të mbledh kërpudha për hesapin tim, se kështu, në togë, s'ka për të m'u çmuar mundi, - i tha dhe u nda, u fut thellë në pyll duke çapitur nëpër barin e ulët si kadife, që mbulonte vendin. Si bëri nja dyzet hapa, u fsheh pas një kaçubeje fshikakuqi, të zbukuruar nga lulet e vilet ngjyrë trëndafili e bojë alle. Përreth mbretëronte një qetësi e thellë. Vetëm në majat e mështeknave mizat zukatnin si luzmë bletësh, diku pranë dëgjoheshin britmat e fëmijëve. Atë çast, nga skaji i pyllit u dëgjua zëri i kumbueshëm gjoksor i Varenjkës, që thërriste Grishën; një e qeshur gazmore ia mbuloi fytyrën. Me ta ndier këtë ngazëllim, Sergei Ivaniçi tundi kryet qortueshëm, nxori një cigare, bëri ta ndizte, por s'mundi: shtresa e njomë e lëvozhgës së bardhë të mështeknës, pas së cilës e fërkonte kokën e shkrepses, ngjitej pas fosforit dhe e shuante flakën. Më në fund, një shkrepse u ndez, tymi i cigares u përhap fjollë-fjollë, u përkund në ajër, mbi kaçube, nën degët gjetheshumë të mështeknës. Sergei Ivaniçi i ndoqi me sy këto valëzime të tymit, pastaj eci ngadalë, duke menduar për gjendjen në të cilën ndodhej.

"E pse jo? - tha me vete. - Sikur të mos jetë një trill, por një pasion, një ndjenjë e dyanshme (mund ta them këtë, ndjenjë e dyanshme) dhe të bindem që s'bie ndesh me mënyrën time të jetesës, që s'më pengon t'i qëndroj besnik detyrës, thirrjes sime të brendshme... e pse jo? Në më duhet të qortoj veten, do ta qortoj vetëm për mungesë besnikërie ndaj kujtimit të Marisë. Vetëm në këtë pikë do shkoj kundër ndjenjave të mia. Dhe kjo s'është pak." Ndërkaq, po vinte re që kjo besnikëri për atë vetë nuk kishte kurrfarë rëndësie, vetëm druhej mos u cënonte të tjerëve përfytyrimin poetik që kishin krijuar për personin e tij. "Veç, sado që të mundohem, s'kam për të gjetur asgjë që të bjerë ndesh me ndjenjën time. Sikur ta lija në dorë të arsyes zgjedhjen, vajzë më të mirë s'kisha për të gjetur", - e përfundoi arsyetimin Sergei Ivaniçi.

Asnjë nga gratë dhe vajzat që kishte njohur s'i kujtohej që të mundte të bashkonte në një ato veti, që dëshironte t'i kishte bashkëshortja e ardhshme. Varenjka e kishte edhe bukurinë e freskinë e rinisë, por s'ishte miturake; në e dashuronte, e donte me vetëdije, siç duhet të dashurojë

gruaja. Përveç kësaj, jo vetëm nuk ishte vajzë sallonesh, por dukej sheshit që kishte neveri për jetën mondane, ndërkohë që e njihte atë lloj jete dhe dinte të sillej si s'kishte më mirë; pa këtë s'e kuptonte dot bashkudhëtaren e jetës. Ishte fetare, por jo me verbëri fanatikeje, jeta e saj mbështetej si mbi shtylla të shëndosha në bindjet fetare. Edhe atëherë, kur u orvat të gjente tek ajo deri vogëlimat që i kishte përzemër, arriti t'i gjente, edhe në këtë drejtim iu plotësuan kërkesat që parashtronte para bashkëshortes së ardhshme; ishte e varfër, njeri pa njeri, për çdo gjë do t'i detyrohej atij, e kjo ishte kryesore për rregullimin si duhej të jetës familjare. Dhe vajza, që i kishte të tëra këto, e dashuronte. Vërtet që ishte ca i mefshtë në kësi punësh, por as sylesh nuk ishte, të gjitha këto i shihte, i kuptonte dhe i çmonte. Edhe ai e donte. Shihte vetëm një pengesë: moshën e vet. Por ishte racë e fortë, s'kishte asnjë fije floku të thinjur, s'dukej si dyzetëvjeçar. E kishte dëgjuar me veshët e tij të thoshte, që vetëm në Rusi pesëdhjetëvjeçarin e mbajnë për plak, kurse francezët e quajnë *dans la force de l'àge* [1]; dyzetvjeçarin ata e quajnë *un jeune homme* [2]. E ç'rëndësi kishin vitet, kur zemrën e kishte të njëzetvjeçarit? A s'qe shtysë rinore ajo që në këto çaste kishte dalë nga ana tjetër e pyllit dhe po sodiste figurën hireshumë të Varenjkës në dritën e fortë të rrezeve të pjerrëta të diellit, veshur me fustan të verdhë, me shportën në dorë, duke çapitur me çape të lehtë pranë trungut të një mështekne të vjetër? Kjo përshtypje iu shkri në një me pamjen e arës me tërshërë që zverdhonte e shndriste nga rrezet e pjerrëta të diellit, dhe matanë arës pylli i lashtë i stërpikur me ngjyrë të verdhemë, që dukej sikur tretej në horizontin kaltërosh. Zemra e lektisur i rrahu fort.

U prek sa më s'bëhet, e ndjeu që kishte vendosur.

Varenjka, që ishte ulur galiç për të këputur një kërpudhë, u ngrit me një lëvizje të vrullshme të trupit dhe pa rreth e rrotull. Sergei Ivaniçi e hodhi cigaren dhe me hap të vendosur shkoi drejt saj.

## V

"Varvara Andrejevna! Që i ri kam krijuar në mendjen time idealin e femrës që do të dashuroja, të cilën do isha i lumtur ta quaja bashkëshorten time. Rrodhën vitet dhe ja, për herë të parë në jetën time takova njeriun që kam kërkuar. Ju dua dhe ju kërkoj dorën". - Këto fjalë

1) *në lulen e moshës (fr.)*
2) *djalë i ri*



rrëkëlleu në mendje Sergei Ivaniçi, kur ishte vetëm dhjetë hapa larg Varenjkës. E pa të ulur në gjunjë, me krahët përpara për ta mbrojtur kërpudhën nga Grisha, dhe me zërin e kumbueshëm gjoksor, aq të dashur për të, po thërriste Mashën, më të voglën e fëmijëve.

- Këtej, këtej ejani. Sa shumë që ka!

As u ngrit e as ndryshoi pozicion kur pa t'i afrohej Sergei Ivaniçi, por ky e ndjeu sa shumë i gëzohej këtij afrimi.

- Gjetët gjë? - e pyeti dhe ktheu fytyrën e bukur që qeshte e përshkëndritej qetësisht e rrethuar nga shamia e bardhë.

- Asnjë për be, - iu përgjigj Sergei Ivaniçi. - Po ju?

Ajo nuk i ktheu përgjigje se po jepte e merrte me fëmijët që e kishin vënë në mes.

- Edhe atë atje, nën ato degët, - i tha Mashës vocërrake dhe i tregoi kërpudhën e vogël me shapkë të fushkët, të prerë mespërmes nga fija e tharë e barit, nën të cilën kishte dalë dhe qe rritur. U ngrit kur pa që Masha e këputi kërpudhën e ndarë më dysh. - Kjo më kujtoi vogëlinë, - tha pasi u largua nga fëmijët dhe qëndroi pranë Sergei Ivaniçit.

Bënë disa hapa në heshtje. Varenjka po e shihte që donte t'i thoshte diçka, e mori me mendje çfarë, zemra filloi t'i rrihte nga gëzimi dhe frika. U larguan shumë nga të tjerët, tani askush nuk mund t'i dëgjonte, kurse ai ende s'po fliste. Varenjkës po i pëlqente më shumë heshtja; pas heshtjes mund të flitej më me lehtësi për atë që donin të thoshin, se sa pas bisedës për kërpudhat. Kur jashtë vullnetit të saj, si krejt rastësisht, Varenjka i tha:

- Thatë që s'gjetët gjë? Në mes të pyllit gjithmonë ka më pak.

Sergei Ivaniçi psherëtiu dhe s'foli. S'i erdhi mirë që ajo përsëri i foli për kërpudhat. Dësbironte të vazhdonte t'i tregonte për vogëlinë e saj, por ai vetë e kishte ndërprerë. Dhe përsëri, si padashje, pas një heshtjeje të shkurtër, i foli po për kërpudhat.

- Kam dëgjuar që kërpudhat bardhoshe rriten anës pyllit, kurse unë s'arrij dot t'i dalloj.

Kaluan edhe disa minuta, ishin larguar edhe më nga fëmijët, ishin vetëm të dy. Varenjkës i rrihte zemra aq fort, sa i ndiente të rrahurat, një fytyrë i vinte e një tjetër i shkonte. Të bëhej bashkëshorte e një njeriu aq të shquar si Koznishevi, pas asaj gjendjeje poshtëruese te zonja Shtal, ishte për të lumturia vetë. Aq më tepër që ishte thuajse e sigurt që e donte. I trembej njëlloj si fjalëve që do i thoshte dhe fjalëve që nuk do i thoshte. Dhe shpjegimi duhej të ndodhte o tani, o kurrë. Këtë edhe Sergei Ivaniçi e ndiente. Vështrimi i syve të saj të topitur, të kuqtë që i kishte

rënë faqeve, lëvizjet e ngathëta, rrjedhojë e tendosjes së madhe të përgjithshme, flisnin për pritje si në makth të shpjegimit dashuror. Sergei Ivaniçi këtë e vinte re dhe po i dhimbsej sa më s'bëhej. Madje, ishte i vetëdijshëm se po të mos i hapej tani, do ta fyente ligsht vajzën. I kaloi rrufeshëm në mendje argumentet në favor të vendimit të marrë. Përsëriti po ashtu edhe fjalët që duhej t'i thoshte, por një forcë e padukshme sikur e detyroi të thoshte:

- Po ç'ndryshim ka ndërmjet kërpudhës së bardhë dhe kërpudhës së meshteknës?

Me buzët që i dridheshin, me zë të mekur, Varenjka iu përgjigj:

- Nga shapka thuajse nuk ndryshojnë, kërcellin e kanë ndryshe.

Dhe që të dy e kuptuan se ajo që duhej thënë nuk do të thuhej më kurrë. Emocionet, që deri këtë çast ishin në apogje, tani filluan të shuhen.

- Rrënja e kërpudhës së mështeknës të kujton mjekrën e zijoshit që s'është rruar prej dy javësh, - i tha Sergei Ivaniçi me zë fare të qetuar.

- Ashtu vërtet, - i tha Varenjka me një buzagaz të mekur dhe ashtu vetiu ata e ndryshuan drejtimin e shëtitjes, iu afruan fëmijëve. Vajza tani dukej sa e hidhëruar, aq dhe e turpëruar, por zemrën e kishte të lehtësuar, tendosja i kishte kaluar.

Pasi u kthyen në shtëpi dhe Sergei Ivaniçi e gjykoi dhe e peshoi mirë e mirë atë që kishte ndodhur, erdhi në përfundimin se ajo që bëri s'kishte qenë e drejtë. Nuk kishte gjetur dot forca në çastin e fundit ta tradhëtonte kujtimin e Maries.

- Më ngadalë, fëmijë! Më ngadalë! - u foli Levini fëmijëve deri me hakërrimë dhe doli përpara të shoqes për ta mbrojtur, kur këta iu sulën për ta përqafuar dhe ledhatuar.

Pas fëmijëve dolën nga pylli Sergei Ivaniçi me Varenjkën. Kiti nuk kishte nevojë të pyeste: nga shprehja e qetë dhe si e turpëruar e fytyrave të tyre e kuptoi që ajo që priste nuk kishte ndodhur.

- Hë? - e pyeti i shoqi pasi u kthyen në shtëpi.

- Nuk u ngjiti, - iu përgjigj Kiti me buzagazin dhe mënyrën e shprehjes që të kujtonte atë të të atit, që e pat vënë re jo një herë Levini dhe i pëlqente shumë.

- Si kështu, nuk u ngjiti? - e pyeti dhe qeshi.

- Po ja, - i tha ajo. Ia mori dorën, e çoi te buzët e saj dhe ia çiku lehtë me buzët e mbledhura përbrenda. - Siç puthet dora e arqipeshkvit.

- E kujt nuk i ngjiti? - e pyeti duke vazhduar të qeshte.

- Të dyve. Kurse duhej, ja kështu...



- Po vijnë ca fshatarë...

- Mos u bëj merak, nuk na panë.

## VI

Në kohën që fëmijët pinin çaj, të rriturit kuvendonin në ballkon si të mos kishte ndodhur asgjë, ndonëse të gjithë e dinin që kishte ndodhur diçka e rëndësishme, diçka jo e mirë. E ndienin sidomos Sergei Ivaniçi dhe Varenjka. U dukej vetja si nxënës të rrëzuar në provim, si të përjashtuar nga shkolla. Edhe të tjerët e dinin që kishte ndodhur diçka "jo e mirë", ndaj flisnin me gjallëri për çështje që s'lidheshin me atë që kishte ndodhur. Këtë mbrëmje Levini dhe Kiti e ndienin veten si asnjëherë tjetër të dashuruar dhe të lumtur, veç ishte një qortim i pashprehur për ata që e dëshironin këtë lumturi, por nuk e arrinin dot, ndaj dhe dukeshin si të mbuluar me turp.

- Jua them unë, - foli prerë princesha. - Aleksandri nuk ka për të ardhur.

Atë mbrëmje prisnin Stepan Arkadiçin, princi plak u kishte shkruar se mund të vinte me të.

- E di dhe arsyen, - vijoi ajo. - Thotë se të sapomartuarit duhet të jenë vetëm kohët e para.

- Po, babai na harroi fare; sa kohë u bë që s'e kemi parë? - u ankua Kiti. - Ne tani s'jemi më të sapomartuar, u plakëm.

- Po s'erdhi, edhe unë do ju lë shëndetin, bijtë e mi, - tha princesha me pikëllim në zë.

- Ç'thoni, moj mama? - s'ia miratuan vajzat atë që tha.

- E lamë vetëm. U bë goxha kohë... - Princeshës iu drodh zëri, vajzat këmbyen shikime kuptimplote: "Mamaja kështu e ka, do kapet që do kapet pas një gjëje të pikëllueshme," - sikur i thanë njëra-tjetrës. Ato s'e dinin që, kur e nxorrën nga dera dhe vajzën e vogël, kanakaren e shtëpisë, pleqve Sherbackë iu shkretua foleja familjare.

- Doni ndonjë gjë, Agafia Mihaillovna? - iu drejtua Kiti, kur e pa që po i shihte hijerëndë.

- Desha t'ju pyes për darkën.

- Bëjmë kështu, - u hodh e tha Dolli. - Ti merru me darkën, kurse unë po përsëris mësimin me Grishën. Sot s'ka zënë libër me dorë.

- Me mësimin merrem unë, Dolli, - tha Levini dhe u çua.

Grisha vazhdonte gjimnazin, gjatë verës duhej të përsëriste mësimet,

sidomos matematikën dhe latinishten. Levini i doli zot këtaj pune, por s'ndoqi atë rrugë që kishte ndjekur mësuesi; Daria Aleksandrovna, me kujdes që të mos fyhej, ia kishte shpjeguar si qëndronte puna, i tha se më mirë ta bënte ajo vetë. Levinin e indinjoi qëndrimi moskokëçarës i Stepan Arkadiçit, e linte të shoqen të merrej me një punë që s'e kuptonte, por e indinjoi edhe mësimdhënia pa nivel e mësuesve moskovitë. Kunatës i dha fjalën se do i përsëriste lëndët me mënyrën që donte ajo. I humbi interesi, iu kthye në angari, ndaj dhe shpesh e harronte kohën e mësimit. Kështu i ndodhi edhe sot.

- Po shkoj unë, Dolli, ti rri, - i tha. - I kemi marrë mësimet me radhë, si në libër. Ama, me Stivën do shkojmë për gjah, ca mësime do i humbasim.

Edhe Varenjka u ngrit. Edhe në këtë shtëpi të lumtur dhe të qeverisur mirë dinte ta tregonte veten të dobishme.

- Merrem unë me darkën, ju mos u bezdisni, - tha dhe shkoi pas Agafia Mihaillovnës.

- Nuk gjetëm zogj, duhen therur nga tanët, - u tha Kiti.

- E rregullojmë ne me Agafia Mihaillovnën, - ia ktheu Varenjka.

- Sa e mirë që është! - tha princesha.

- Jo e mirë, moj mama, por e mrekullueshme është! S'i gjendet shoqja!

- Thatë se prisni të vijë Stepan Arkadiçi?- pyeti Sergei Ivaniçi, që me sa dukej, nuk donte të vazhdonte ky bisedim rreth Varenjkës. - Zor të gjenden dy baxhanakë aq pak të ngjashëm me njëri-tjetrin, - tha me një nënqeshje të lehtë. - Njëri i shkathët dhe i mësuar si peshku në ujë në shoqërinë e lartë, kurse tjetri, Kostja, i shkathët dhe i zhdërvjellët është në çdo punë, por sapo shkel në shoqërinë e lartë, ose zgërlaqet dhe dalldiset, ose përpëlitet pa ditur nga t'ia mbajë, si peshku në zall.

- Vërtet, është ca mendjelehtë, - tha princesha, duke iu drejtuar Sergei Ivaniçit. - Desha t'ju lutesha të bisedoni me vëllain tuaj, ajo (tregoi nga Kiti) nuk duhet të qëndrojë më në fshat, duhet të vijë në Moskë. Tha se do binte këtu një mjek... por...

- Mama, po ai s'është kundër, - ia ktheu të ëmës Kiti, e sëmbuar që po i drejtohej për ndihmë Sergei Ivaniçit.

U dëgjua një turfullimë kali dhe zhurma e rrotave nëpër çakull. Dolli s'arriti ende të ngrihej për të pritur të shoqin, kur Levini u hodh nga dritarja e dhomës së katit të poshtëm dhe e ndihmoi edhe Grishën të hidhej.

- Stiva! Erdhi Stiva! - thirri Levini. - E mbaruam mësimin, Dolli, mos ki keq! - shtoi dhe u turr me vrap për te karroca.

- *Is, ea, id, ejus, ejus, ejus,* [1]- bërtiste Grisha, duke u hedhur e përdredhur në rruginën e kopshtit.

- Është edhe dikush tjetër. Me siguri, babai! - thirri Levini. - Kiti, mos zbrit shkallët, por bjeri përqark.

Nuk ishte princi plak, bashkë me Stepan Arkadiçin kishte ardhur Vasenjka Vesllovski, një gjiri i Sherbackëve, një bukurosh faqekuq dhe topolak, me një kësulë skoceze në kokë, një nga përfaqësuesit e shoqërisë së shkëlqyer peterburgase dhe moskovite, "djalë i mirë shumë dhe gjahtar i çartur", - siç e paraqiti Stepan Arkadiçi.

Vesllovski nuk u qederos fare nga shprehja e pakënaqësisë në fytyrën e Levinit, u përshëndet dhe ia kujtoi njohjen e dikurshme, e ngriti Grishën në karrocë duke e kaluar mbi langoin e gjahut, që kishte sjellë me vete Stepan Arkadiçi. Levini i ndoqi pas qejfprishur që s'kishte ardhur princi plak, të cilin sa më nga afër e njihte, aq më shumë e donte, por edhe që kishte ardhur për të bujtur një person krejt i panjohur. Iu zvordh fare kur e pa se me ç'shprehje mirësjelljeje të stërholluar dhe me ç'ashk të pafshehur ia puthi dorën Kitit, që qëndronte në çardak bashkë me të tjerët.

- Jemi *cousins* [2] me gruan tuaj, jemi dhe miq të vjetër, - tha dhe ia shtrëngoi edhe një herë fort dorën Levinit.

- Po gjah ka? - e pyeti Levinin Stepan Arkadiçi. - Bashkë me Vesllovskin kemi ardhur të mbushur me synime mizore. Po si, moj mama, që prej asaj kohe nuk paskeni qenë në Moskë? Tanja, kjo është për ty. Nxirri pak ato që janë në karrocë, prapa. Sa e çlodhur po më dukesh, Dolenjka, - i tha të shoqes dhe ia puthi përsëri dorën, ia mbajti në të vetën dhe ia ledhatoi me dorën tjetër.

Levini, që atypari sa s'fluturonte nga gëzimi, qe vrenjtur si reja e zezë dhe shihte i pakënaqur atë që po ndodhte. "Cilën do ketë puthur mbrëmë me ato buzë?"- shtinte në mendje, duke parë vëngër si e llastonte të shoqen Stepan Arkadiçi. Pa Dollin, as ajo s'i pëlqeu. - Po ajo s'i zë besë për asgjë. E pse i gëzohet aq shumë? Sa e neveritshme!" E çoi shikimin te princesha, s'i pëlqeu fare mënyra si u soll me Vasenjkën të stolisur me fjongo, e priti siç mund ta priste në shtëpinë e saj. Deri edhe Sergei Ivaniçi, që po ashtu kishte dalë t'i priste në çardak, i ndolli krupën me atë dashamirësi prej shtiraniku, me të cilën e takoi Stepan Arkadiçin, ndërkohë që e dinte fort mirë se vëllai as e donte dhe as e respektonte

1) Ai, ajo, ata, ato... (lat.)

2) kushërinj (fr.)

Obllonskin. Deri edhe Varenjka s'i pëlqeu me pamjen e saj të *sainte nitouche* [1], me të cilën iu paraqit zotërisë të sapoardhur, ndërkohë që në kokë i gurgullonte mendimi si t'ia bënte që të martohej sa më parë. Por më e padurueshme iu duk Kiti, që u përfshi me një lehtësi të çuditshme në galdimin e zotërisë, i cili e quante ardhjen në fshat si festë për veten dhe për të tjerët; veçanërisht iu neverit për buzagazin, me të cilin i përgjigjej buzëqeshjes së tij.

Duke biseduar me zë të lartë, të ngazëllyer hynë në shtëpi. Veç, me të zënë vend mysafirët, Levini u ktheu krahët dhe doli. Kiti e pikasi që me të shoqin seç po ndodhte. Mezi priste rastin e volitshëm të bisedonte gojagojës, por Levini qe larguar duke thënë se kishte ca punë të ngutshme në zyrë. Kishte disa kohë që punët e çifligut po i dukeshin njëlloj të rëndësishme si dikur. "Ata e ndiejnë veten si në festë, kurse këtu punët nuk presin, pa to s'rron dot", - tha me vete.

## VII

Levini u kthye në shtëpi, kur erdhën dhe e thirrën të hante darkë. Te shkallët takoi Kitin me Agafia Mihaillovnën, po flisnin për verërat që do nxirrnin.

- E ç'e vrisni kaq shumë mendjen, nxirrni verën e zakonshme.

- Jo, Stiva atë s'e pi... Kostja, ti ç'ke kështu? - e pyeti Kiti dhe e ndoqi pas, kurse ai, pa ia vënë veshin, me hapa të mëdhenj hyri në dhomën e ngrënies dhe u përfshi sakaq në bisedën e përgjithshme, të ndezur si rrallë herë nga Vasenjka Vesllovski dhe Stepan Arkadiçi.

- Hë, si, do dalim nesër për gjah ? - e pyeti Stepan Arkadiçi.

- Dalim, ju lutem shumë, - u jerz në karrigen e vet Vesllovski.

- Me gjithë qejf, dalim. Keni qenë ndonjëherë për gjah këtë vit?- e pyeti Levini dhe i hodhi një shikim kuptimplotë kofshëve të Vesllovskit; e pa me atë përzemërsi të shtirur, që aq mirë ia njihte Kiti dhe që s'i shkonte fare. - S'e di në do gjejmë shaptore, por shapka ka sa të duash. Duhet nisur që pagdhirë. Mos do të jetë e lodhshme për ju. Ti, Stiva, vjen dot?

- Ardhkam dot? Pse pyetje është kjo? Bëjmë kështu: s'po biem të flemë. Dalim e shëtisim.

- Ashtu bëjmë! S'do flemë! Bukur fort! - tha me zjarr Vesllovski.

- Këtë ne e dimë, e dimë mirë, që ti vetë mund të mos flesh dhe as

1) shenjtore (fr.)



të tjerët të mos i lësh të flenë, - i tha Dolli me atë shpoti të lehtë e ironi të pandashme, me të cilat i fliste kurdoherë të shoqit. - Kurse unë them se u bë vonë. Po shkoj, s'dua darkë.

- Po ti mos ik, Dolinkë! - i tha Stepan Arkadiçi dhe kaloi në atë anë të tryezës, ku rrinte ulur e shoqja. - Kam shumë, po shumë gjëra për të treguar!

- Me siguri, gjepura.

- E di që Vesllovski ishte tek Ana? Dhe do shkojë prapë. Çifligu i Vronskit është vetëm tetëdhjetë kilometra larg që këtej. Do vete dhe unë. Vesllovski, pa afrohu këtu!

Vasenjka bëri si i thanë dhe u ul pranë Kitit.

- Paskeni qenë? Si ishte Ana? - e pyeti me padurim Daria Aleksandrovna.

Levini rrinte në krye të tryezës dhe tërë kohën bisedonte me princeshën dhe me Varenjkën, por vuri re që ajo katërshe seç po pëshpëriste. S'mjaftoi kjo, por në fytyrën e së shoqes pikasi shprehjen e përqendrimit dhe të interesimit të madh, pa si ia ngulte shikimin fytyrës së bukur të Vasenjkës, që po tregonte diçka.

- Ia kalojnë si s'ka më mirë, - tha Vasenjka për Vronskin dhe Anën. - Kuptohet, s'marr përsipër të shpreh ndonjë gjykim, por tek ata veten e ndien si në familje.

- E ç'kanë ndërmend të bëjnë?

- Këtë dimër, më duket, do shkonin në Moskë.

- Sa mirë do ishte t'u vinim të gjithë sa jemi! Ti kur ke ndërmend t'u vesh? - e pyeti Stepan Arkadiçi Vasenjkën.

- Korrikun do ta kaloj tek ata.

- Po ti do vesh? - e pyeti Stepan Arkadiçi të shoqen.

- Kam kohë që dua të vete; patjetër do vete, - tha Dolli. - E njoh mirë Anën, më dhimbset sa s'ka. I ka të rralla shoqet. Do i vete vetëm, pasi të ikësh ti. Është më mirë t'i vete pa ty. Nuk do bezdis njeri.

- Mirë do bësh, - i tha Stepan Arkadiçi. - Po ti Kiti?

- Unë? Po unë pse t'i vete? - foli Kiti e ndërkryer dhe u bë lulëkuqe në fytyrë. Sakaq e hodhi vështrimin te i shoqi.

- Njiheni me Ana Arkadievnën? - e pyeti Vesllovski. - Është grua pas së cilës lënë kokën.

- Po, - i tha Kiti dhe u skuq edhe më. U çua dhe shkoi te i shoqi.

- Do shkoke për gjah nesër? - e pyeti.

Kupa e xhelozisë, sidomos në këto minuta të fundit, kur lulëkuqi ia mbuloi fytyrën duke folur me Vesllovskin, qe mbushur. Tani ato fjalë për

gjuetinë i kuptoi në mënyrën e vet. Më vonë, kur e peshoi me gjakftohtësi ngjarjen, kjo iu duk e çuditshme, por atë çast e kishte më se të qartë se, në kërkonte të dinte, do të shkonte apo nuk do të shkonte për gjah, këtë e bënte për të mësuar në do ia jepte apo jo këtë kënaqësi Vasenjka Vesllovskit, me të cilin, sipas kuptimit të tij, ajo kishte rënë në dashuri.

- Po, do shkoj, - iu përgjigj me një zë të panatyrshëm, të shpifur.

- Rrini më mirë këtu nesër. Dolli s'e pa fare të shoqin, shkoni pasnesër, - i tha Kiti.

Këtyre fjalëve Levini u dha këtë kuptim: "Mos më nda kështu prej tij. Që ti do shkosh për gjah, mua aq më bën, por më lër të kënaqem si di unë në shoqërinë e këtij djaloshi kaq të mrekullueshëm."

- Po të duash ti, nesër do rrimë në shtëpi, - iu përgjigj Levini me një mirësjellje të stërholluar.

Ndërkaq, Vasenjka, që s'e shkonte kurrsesi në mendje sa shumë po e bënte të vuante të zotin e shtëpisë me veprimet e veta, u ngrit nga vendi i tij dhe me një shikim të qeshur, ledhatues shkoi pas Kitit. Levini atë vështrim e kuptoi në mënyrën e vet, u zbeh, zunë t'i dalin djersë të ftohta nga sikleti dhe i dukej sikur po i merrej fryma. "Si guxoka ta shohë ashtu time shoqe?"- turfulloi nga marazi.

- Pra, nesër? Ju lutem, shkojmë, - i tha Vasenjka dhe u ul në karrige duke zënë nën vete njërën këmbë, siç e kishte zakon.

Xhelozia i teptisi Levinit edhe më furishëm, veten po e ndiente bashkëshort të mashtruar, që e shoqja dhe dashnori i saj ia kishin nevojën vetëm e vetëm për t'u krijuar lehtësira, që të kënaqeshin me njëri-tjetrin. E pavarësisht nga kjo, e pyeti Vasenjkën me mirësjellje e dashamirësi për gjahun, çiften, çizmet dhe ia përsëriti edhe një herë që nesër do shkonin për gjah.

Qe një rastësi fatlume për Levinin ajo që princesha u ngrit dhe e këshilloi edhe Kitin të binte të flinte. Por edhe pas kësaj brenga e xhelozisë po e gërryente përbrenda. Kur po ndahej me të zonjën e shtëpisë, Vasenjka deshi t'i puthte përsëri dorën, por Kiti, flakë e kuqe, me një vrazhdësi prej miturakeje, për të cilën më vonë e ëma e qortoi, e hoqi dorën vrulltas dhe i tha:

- S'e kemi zakon në shtëpinë tonë.

Në sytë e Levinit Kiti ishte me faj që i lejonte qëndrime të tilla, dhe ishte dy herë me faj, ngaqë fare pa takt kishte bërë të kuptohej që ato s'i pëlqenin.

- E ç'është ky gjumë! - tha Stepan Arkadiçi pas tërë asaj vere të pirë këtë darkë, që e kishte sjellë në një gjendje shpirtërore romantike.



- Pa shih, Kiti! - i tha dhe i tregoi hënën që ngrihej në qiell prapa blirëve.

- Ç'bukuri! Vesllovski, ç'kohë e mahnitshme për serenadë! E di ç'zë të mrekullueshëm ka? Kënduam sa deshëm rrugës, ka me vete dy romanca të reja, shumë të bukura. Sikur t'i këndonte bashkë me Varvara Andrejevnën.

Kur të tjerët ranë të flinin, Stepan Arkadiçi dhe Vesllovski shëtitën për një kohë të gjatë nëpër rruginat e kopshtit dhe kënduan romancat e reja. Levini i dëgjonte vetullngrysur, ulur në një kolltuk në dhomën e tij të gjumit dhe s'po u përgjigjej që s'po u përgjigjej pyetjeve të së shoqes ç'kishte që rrinte ashtu. Kur, më në fund, vetë ajo me një buzëqeshje të druajtur e pyeti: "Mos nuk të pëlqeu sjellja e Vesllovskit?" - nuk iu durua dhe ia zbrazi të gjitha. Fjalët që i shpëtuan rrëmbimthi fyen atë vetë më shumë se këdo tjetër, ndaj dhe irritimi erdhi e iu shtua. Sytë i shkrepëtinin nën vetullat e mbledhura, krahët i përplaste pas kraharorit, duke bërë të pamundurën për ta përmbajtur veten. Fytyra e vrazhdë dhe deri e egërsuar i shprehte njëherazi hidhërim e vuajtje të thellë. Kjo ia dërrmoi zemrën Kitit. Mollëzat i fërgëlluan dhe zëri dridhmëtar iu këput.

- Duhet ta dish, që nuk më vjen nga xhelozia, ajo e poshtëron burrin. S'kam si bëhem xheloz dhe të besoj që... S'e them dot ç'ndjenja po më mbysin, por kjo është e tmerrshme... Nuk jam bërë xheloz, por ndihem i fyer, i nëpërkëmbur që dikush guxon të mendojë, të të shohë në atë mënyrë.

- E në ç'mënyrë? - e pyeti Kiti dhe u përpoq sinqerisht të ndërmendte fjalët, gjestet, qëndrimin e vet dhe të të tjerëve këtë mbrëmje. Tha me vete se ndoshta kishte patur diçka jo të mirë në atë çast kur ishte ngritur nga vendi dhe i qe ulur pranë të shoqit, kurse ai i kishte shkuar pas, por s'po kishte guxim as vetes t'ia thoshte e aq më tepër të shoqit, do ia përforconte brengën, do ia shtonte vuajtjet.

- E si mund t'i tërheq meshkujt në këtë gjendje që jam?...

- Ah! - klithi Levini dhe vuri duart në kokë. - Më mirë të mos t'i nxinte goja këto fjalë! Pse, si? Po të ishe jo në këtë gjendje...

- Po jo, Kostja! Prit pak! Më lër të flas! - i tha dhe e pa me keqardhje e pezmatim. - Ç'janë këto që thua? Si të shkojnë në mendje? Për mua asnjë mashkull tjetër s'ekziston! Jo e jo!... Do që të mos ia hedh sytë asnjë njeriu?

Në çastin e parë Kiti e kishte ndier veten të prekur nga xhelozia; i kishte ardhur inat që edhe argëtimi më i thjeshtë, më i pafajshëm qenka i ndaluar, por tani me gjithë qejf do të hiqte dorë nga çdo lloj argëtimi, për të mos i shkaktuar të shoqit këtë dhimbje e vuajtje që po e shihte me

sytë e saj.

- Si s'e kupton se në ç'gjendje qesharake je duke më vënë? - pëshpëriti Levini me zë të mbytur në kulmin e dëshpërimit. - Është tek unë mysafir. Asgjë të pasjellshme nuk bëri, përveç familjaritetit të pahijshëm dhe uljes në karrige me njërën këmbë nën vete. Këtë sjellje ai e quan shprehje qytetërimi, ndaj u dashka treguar dashamirësi ndaj tij?

- Kostja, ti po e tepron, - i tha Kiti, që në thellësi të shpirtit ndiente një gëzim të pashprehshëm për dashurinë e mirëfilltë që kishte i shoqi për të dhe që aq vetvetishëm kishte shpërthyer jashtë në këto çaste xhelozie.

- Dhe më e keqja është se pikërisht tani, që unë të dua aq shumë, më shumë se kurrë, kur ne të dy jemi aq të lumtur, siç nuk kemi qenë kurrë ndonjëherë, një horr horri vjen dhe... Po pse e quajta horr, pse e shava? Unë s'kam punë me të. Po përse duhet që lumturia jote, lumturia ime?...

- E di, Kostja? Tani po më kthjellohet në mendje nga se ndodhi ky keqkuptim, - i tha Kiti.

- Hë? Nga se?

- E vura re se si po na shihje kur po hanim darkë.

- Po, de, po! - i tha si me frikë Levini.

I tregoi për se po flisnin, po i merrej fryma nga emocioni. Levini e dëgjonte pa u ndier, pastaj ia nguli sytë fytyrës së saj dyll të verdhë, të trembur dhe vuri duart në kokë.

- Katja! Po të mërzis dhe po të mundoj shumë! Më fal! Çmenduri është kjo e imja! Unë e kam fajin! Po pse, a ia vlen ta torturosh veten nga një marrëzi si kjo!

- Më vjen keq për ty.

- Për mua? Për mua të vjen keq? Po unë jam i marrë! Ti, ti përse të vuash? Fatkeqësi është, e tmerrshme është kur mendon se gjithkush mund ta prishë dhe me aq lehtësi lumturinë tonë!

- Pikërisht kjo dhe të fyen...

- Jo. Po e bëj kështu: enkas do e ftoj ta kalojë verën te ne, do e mbuloj me shprehje mirësjelljeje... Do ta shohësh. Nesër... Po, nesër do vemi për gjah, - i tha Levini.

## VIII

Të nesërmen zonjat nuk ishin ngritur ende, kur karroca priste para portës, kurse Laska, që e kishte kuptuar se do të shkonin për gjah, pasi kishte vrapuar, kishte lehur, ishte hedhur e spërdredhur sa i kishte dashur qejfi, qe ulur në pope pranë karrocierit dhe shihte e merakosur nga porta, si t'i qortonte gjahtarët që s'po dilnin nga shtëpia. I pari doli Vasenjka Vesllovski me çizme të larta, të reja fringo, që i vinin deri në mes të kofshëve të trasha, me një xhaketë gjelbëroshe, të shtrënguar në mes nga gjerdani me fishekë, aq i ri sa ende mbante erë lëkure, me kësulën me kordele dhe me çiften angleze të modelit të fundit, që nuk mbahej krahëqafë, por në dorë. Laska u sul t'i dilte përpara, e përshëndeti me spërdredhjet e trupit dhe tundjen e bishtit, e shihte si të donte ta pyeste, po të tjerët ku ishin, pse s'po dilnin, por ngaqë nuk mori përgjigje, u kthye në pope për të pritur; mënjanoi paksa kryet, ngriti njërin vesh në përgjim. Më në fund, u hap porta dhe që andej doli vetëtimthi Kraku, zagari që kishte sjellë me vete Stepan Arkadiçi, vrapoi e u sorrollat sa andej-këtej, nuhati vendin, pastaj doli dhe i zoti, me çiften në dorë dhe me cigaren në buzë. "Ngadalë, Krak, ngadalë!"- i foli qenit që iu afrua me vërtik dhe ia vuri këmbët në bark e në kraharor; ky ia ledhatoi kokën dhe eci drejt karrocës. Stepan Arkadiçi kishte mbathur këpucë me qafa, pantallona të mbajtura, xhaketë të shkurtër, në kokë kishte vënë kapele të vjetër, por çiften e kishte të modelit të fundit, çantën e gjahtarit dhe gjerdanin e fishekëve i kishte të cilësisë më të mirë. Vasenjka Vesllovski s'po ia ndante sytë: deri më sot nuk kishte parë gjahtar më të tapinosur, me këndellës, ndonëse kishte mbathur e veshur vjeturina. Ngeli pa mendje nga hijeshia e vesku i mikut, i tha vetes se herën tjetër do të vishej si qe veshur ai.

- Po i zoti i shtëpisë ç'u bë? - pyeti Vasenjka.

- Është me nuse të re ai, - ia ktheu me buzën në gaz Stepan Arkadiçi.

- Dhe aq të mrekullueshme.

- E pashë të veshur. Si duket, ka kthyer nga e shoqja.

Stepan Arkadiçi i kishte rënë në të. Levini kishte shkuar te e shoqja për ta pyetur edhe një herë në e kishte falur për marrëzinë e mbrëmshme, por edhe që ta luste të kishte kujdes, të mos i linte fëmijët e Dollit t'i afroheshin, t'i kërkonte edhe një herë leje, ta pyeste në i prishej qejfi që po e linte vetëm këto dy ditë e ta luste t'i shkruante të nesërmen një gisht letër, ku t'i thoshte si e ndiente veten dhe t'ia dërgonte me një shërbëtor.

Si ngahera, Kiti ndiente një si të shtarë kur s'e kishte aty të shoqin, por kur e pa ashtu në qejf, edhe më trupmadh në atë veshje gjahtari, më të burrëruar, me fytyrën që i shndrinte nga hareja dhe azarti i gjahut, që ajo vetë s'e kuptonte, zemra zuri t'i hovte nga gëzimi e krenaria për të,

e harroi hidhërimin e largimit të tij, e përcolli me buzën në gaz.

- Më falni, zotërinj! - u tha kur doli nga porta. - Mëngjesin e morët? Po kuqalin rus pse e paskeni mbrehur djathtas? Po nejse. Laska, shko te vendi dhe rri urtë. Futi në kope, - i tha loparit që iu afrua për ta pyetur për tredhakët. - Më falni, por edhe ky do na vonojë pak.

Levini zbriti nga karroca dhe iu afrua marangozit.

- S'erdhe dje në zyrë, tani po më vonon. Ç'është? E di ç'ke ti, bëje si të thashë.

Marangozi po bënte shkallët e shtesës së shtëpisë; s'e kishte llogaritur si duhet lartësinë, kishin dalë të pjerrta; tani po i thoshte t'u shtonte tre shkallina që ta zbuste sadopak.

- Do të jetë fare mirë, - i tha.

- E ç'mirë zeza! - e kundështoi Levini.

- Më falni, - ia ktheu marangozi me një nënqeshje të kithët qesëndie. - Do rregullohet. Shtesa do bëhet poshtë, shkalla do tërhiqet përpara, pjerrësia do zbutet.

- Po kështu do bëhen më të gjata. Vendin ku do ta gjesh?

- Ka vend. Do zgjaten pak dhe pjerrësia do zvogëlohet. Tri shkallinat do shtohen poshtë.

Levini dha e mori duke ia shpjeguar.

- Si të dëshironi, - i tha marangozi dhe iu çelën sytë: me sa dukej, e kuptoi si qëndronte puna. - Del që duhen bërë shkallët nga e para.

- Vazhdo punën tani, me mendje në kokë! - i tha Levini dhe hipi në karrocë.

Tani që i kishte lënë prapa krahëve si përkujdesjen për familjen ashtu dhe punët e çifligut, po e ndiente më plot gëzimin e jetës. Dhe qe aq i mbushur me të, sa s'ia kishte ënda të fliste. Përveç kësaj, qe i pushtuar edhe nga malli për gjuetinë, ndiente regëtimat e zemrës me afrimin te vendi i gjuetisë. Kishte vetëm një merak si këta: a do gjenin gjah në kënetën e Kolpenskut; si do ta tregonte veten Laska në krahasim me Krakun? S'duhej të bëhej me turp në sytë e të panjohurit.

Ndjenja të ngjashme me të Levinit e kishin vërshuar edhe Obllonskin. Vetëm Vasenjka Vesllovski s'pushonte së dërdëllituri. Tani që po e dëgjonte, Levinit për të sajtën herë po i skuqej faqja për atë që i kishte ndodhur dje. Vasenjka ishte vërtet shpirt njeriu, sillej pa teklif, fliste e bënte çdo gjë pa të keq, i pëlqenin qyfyret. Levini, me siguri, do ta kishte bërë mik, po ta kishte takuar kur ishte beqar. Se vërtet që s'qe njëmendje me këtë mysafir erë e veri që botën e shihte vetëm si fushë me lule, s'i pëlqente që spitullohej asisoj e mbahej ca me të madh, që



thonjtë i kishte aq të gjatë, që kësulën e kishte të veçantë, por ca vogëlima si këto edhe mund të faleshin. U bind që Vesllovski çdo gjë e bënte pa të keq dhe shquhej për mirësjellje. I pëlqeu për edukatën e mirë që kishte, për njohjen e shkëlqyer të frëngjishtes dhe të anglishtes, por edhe sepse ishte njeri i rrethit të tij.

Vasenjkës i pëlqeu sidomos kali i majtë, një dori azgan nga stepat e Donit. Rrinte-rrinte dhe përsëriste:

- Ç'gjë e bukur duhet të jetë të kalërosh nëpër stepë me një dori si ky.

I përfytyrohej si diçka poetike, e një bukurie të egër. Nga kuajt s'merrte vesh, por naiviteti i këtyre fjalëve, i shoqëruar nga buzagazi ëmbëlosh dhe hamgjitës, nga gjestet e hirshme, të bënin për vete. O ngaqë tipa si ky Levini i kishte përzemër, o ngaqë përpiqej të lante mëkatin e djeshëm dhe vinte re vetëm anët e mira, por ky djalë po i pëlqente.

Pasi udhëtuan disa kilometra, Vesllovski pa që s'i kishte në xhep as portofolin e as paketën me cigare; s'e dinte në i kishte humbur apo kishte harruar t'i merrte. Në portofol kishte treqind e shtatëdhjetë rubla, duhej saktësuar arsyeja e mungesës.

- E dini ç'do të bëj? Do i hipi këtij doriu të stepës dhe do kthehem në shtëpi. Ndryshe s'bëhet. - Dhe zbriti nga karroca.

- Jo! Ç'thoni kështu? - ia ktheu Levini që e mori me mendje peshën e mysafirit. - Dërgojmë karrocierin.

Karrocieri i hipi doriut, kurse Levini ngau ngadalë çiftin e kuajve.

## IX

- Ç'udhë do ndjekim? - e pyeti Stepan Arkadiçi Levinin.

- Do shkojmë deri në Gvozdev, aty është një kënetë, ka shaptore dhe shapka. Mban nja tridhjetë kilometra, është vapë, do mbërrijmë në mbrëmje, aty do kalojmë natën.

- Po rrugës asnjë lloj gjahu s'ka?

- Ka, po do na vononte dhe është vapë. Di dy vende, por s'jam i sigurt në do vrasim gjë.

Levinit ia kishte qejfi të bënte ndalesa në to, por ishin fare pranë shtëpisë, dhe ia kishte ënda t'i ruante për vete, pale pastaj që ishin moçalishte fare të vogla dhe s'kishte vend për tre gjahtarë. Kur iu afruan vendit të parë, Levini donte ta anashkalonte, por syri i mprehtë prej gjahtari i Stepan Arkadiçit e pikasi vendin e përshtatshëm.

- Nuk do qëndrojmë këtu? - pyeti.
- Sa vend i bukur! Të lutem, ndalemi! - tha Vasenjka.
Levini s'ua prishi qejfin.
Karroca ende s'kishte ndaluar mirë, kur qentë u sulën drejt kënetës.
- Krak! Laska!..
Qentë u kthyen.
- S'ka vend për tre veta. Unë po rri këtu, - u tha Levini, i bindur që s'kishte gjah për të qenë, përveç piskave që fluturuan me klithma me të parë qentë.
- Po pse? Shkojmë! Ju lutem, Levin! - i tha Vesllovski.
- S'ka vend. Laska, kthehu! S'u duhet qen tjetër?
Levini i ndoqi me sy i zilepsur gjahtarët, që po i binin rrotull kënetës. Vasenjka vrau një piskë. Tjetër gjah s'kishte.
- E patë që kisha të drejtë? S'është se ua kurseva kënetën, - tha Levini. - Kohë e humbur.
- Ne u kënaqëm, - tha Vesllovski, duke hipur me zor në karrocë, ngaqë i kishte duart e zëna. - Bukur e qëllova! Po në kënetën e madhe kur do arrijmë?
Kuajt u nisën përnjëherësh. Levini përpoqi kokën pas tytës së çiftes dhe u dëgjua një e shtënë. Në të vërtetë, krisma ishte dëgjuar më parë, por Levinit kështu iu duk. Ja seç ndodhi: Vasenjka Vesllovski kishte harruar t'i vinte çiftes siguresën, nga përplasja ndodhi një shkrepje e padëshiruar, saçmat u zbrazën në tokë pa asnjë dëm. Stepan Arkadiçi tundi kryet dhe e pa me qortim Vesllovskin, Levini s'pati guxim t'i fliste, sepse mund të dukej që u tremb pas xhungës që iu fry në ballë, por edhe ngaqë fajtori qe pikëlluar e lebetitur aq shumë, kurse më pas qeshi me aq çiltërsi, sa qe e pamundur të mos qeshte pas tij dhe Levini.
Po i afroheshin kënetës tjetër, që ishte më e madhe dhe do u hiqte shumë kohë po të ndalnin. Levini u përpoq t'ua mbushte mendjen të mos ndaleshin, por Vesllovski përsëri e luti me aq përgjërim, sa deshi s'deshi ndali. Edhe këtë herë i priti në karrocë.
Me të zbritur, Kraku u sul drejt bucave, Vesllovski e ndoqi pas. Stepan Arkadiçi ende s'kishte mbërritur te vendi, kur fluturoi një shaptore. Vesllovski shtiu, por s'e vrau, shaptorja u ul në një arë të pakositur. Kraku iu qep, e gjeti, e ngriti, Vesllovski shtiu dhe e vrau. Me gjahun në dorë u kthye te Levini.
- Tani shkoni ju, rri unë me kuajt, - i tha.
Levini mezi po përmbahej nga zilia e gjahtarit, ia la në dorë frerët



Vesllovskit dhe shkoi drejt kënetës. Laska, që kishte kohë që angullinte e dukej sikur ankohej për padrejtësinë që po i bëhej, u sul për te bucat që i njihte mirë dhe ku nuk kishte vajtur Kraku.
- Pse s'e ndale qenin? - i thirri Stepan Arkadiçi.
- Nuk do ta trembë gjahun, - ia ktheu Levini dhe e ndoqi pas.
Sa më shumë që i afrohej bucave, aq më i përqendruar dhe i kujdesshëm bëhej langoi. Një shpend i vogël i kënetës vetëm për një çast ia tërhoqi vëmendjen. Në kërkim të gjahut të përshtatshëm Laska u platit dhe s'u ndje.
- Eja, eja këtu, Stiva! - e thirri Levini baxhanakun dhe ndjeu t'i rrihte fort zemra e t'i bëhej më i mprehtë të dëgjuarit. Zhurmat gjithfarëshe, që vinin nga të gjitha anët, tani filloi t'i shquante shkoqur, pavarësisht nga largësia. Hapat e Stepan Arkadiçit po i dukeshin si trokëllimë e largët kuajsh, fëshfërima e lehtë e hapave të veta mbi bucat e buta po i dukej si zhurma e flatrave të shapkës që ngrihej në ajri. Dëgjoi prapa shpinës edhe pllaquritjen në ujë të një diçkaje, por nuk e kuptoi kush e shkaktoi. Duke zgjedhur një vend sa më të mirë për të vënë këmbët, iu afrua qenit.
- Kape!
Nuk ishte shaptore, por shapkë shpeza që u ngrit mu para turinjve të qenit; Levini mori shenjë, por atë çast pllaquritja në ujë u përsërit, u dëgjua më e fortë, më e afërt, me të u bashkua zëri i Vesllovskit, që diç po i thoshte. Levini e kuptoi që s'e kishte marrë si duhej shënjimin, por për të qëlluar qëlloi. Kuptohet, doli huq, pa andej nga vinte pllaquritja dhe u habit që kuajt me karrocën, në vend që të ishin te rruga, ku i kishte lënë, qenë futur në kënetë. Vesllovski nga dëshira e madhe për të ndjekur gjuetinë më nga afër, i kishte futur kuajt në kënetë.
"E paska shtyrë qoftëlargu!" - tha me vete Levini, duke iu afruar karrocës që kishte ngecur në baltë.
- Ç'deshët këtu, - e pyeti i pezmatuar Vesllovskin dhe iu vu punës për ta nxjerrë.
I vinte plasje që i kishte shpëtuar shapka, që Vesllovski i kishte futur në kënetë kuajt dhe si ai, si Stepan Arkadiçi s'i jepnin dot një dorë, ngaqë nuk dinin. Por kur pa se me sa zell iu vu punës Vesllovski, me sa forcë zuri ta shtynte karrocën, u pendua dhe e qortoi veten për paramendimin jo të mirë. Ndoshta kishte qenë ende nën ndikimin e ndjenjës së xhelozisë së mbrëmshme. U mundua të tregohej sa më i sjellshëm, ta flakte tej ftohtësinë dhe mëdyshjen. Kur karroca doli përsëri në rrugë, Levini nxori mëngjesin që kishte marrë me vete.

- *Bon appètit - bonne consience!* [1] - shqiptoi Vasenjka proverbin francez kur po kërpitte zogun e dytë të skuqur. - Pasi u përtyp mirë, shtoi: - *Ce poulet va tomber jusqu' au fond de mes bottes,* [2] - E po, taksiratet i kaluam, tani na pret mbarësia. - Veç, për të shlyer fajin do jem unë që do ta ngas karrocën. S'them mirë? Do më shihni, si Antomedoni i Akilit do e ngas.

Levini i kërkoi t'ia jepte atij frerët, por Vasenjka s'deshi.

- Duhet ta laj fajin, jam shumë mirë këtu në pope, - i tha.

Levini ia ndiqte me zemër të ngrirë lëvizjet, kishte frikë mos i mundonte kuajt, sidomos të majtin që nuk dinte ta mbante, por s'kaloi shumë dhe u rrëmbye nga entuziazmi i tij, i dëgjonte me kënaqësi romancat që Vesllovski i këndonte njërën pas tjetrës, u gajas nga tregimet me kripë dhe nga shkërbimi i ngasjes angleze të karrocave *four in hand* [3] dhe në këtë gjendje shpirtërore të mrekullueshme mbërritën në kënetën e Gvozdevit.

X

Vasenjka i ngau aq shpejt kuajt, saqë arritën në kënetë pa rënë vapa. Levini shtiu në mendje si ta hiqte qafet Vasenjkën, që do i bëhej pengesë në mbarëvajtjen e gjuetisë. Dukej sheshit që të njëjtën gjë dëshironte edhe Stepan Arkadiçi. Levini ia hetoi në fytyrë preokupimin pre gjahtari të vërtetë, të përzier edhe me njëfarë dinakërie pa të keq.

- Si do bëjmë? Po e shoh që këneta nuk paska të sharë. Shoh në qiell një petrit, gjahun do ta kemi të bollshëm, - tha Stepan Arkadiçi.

- E dini si është puna, zotërinj, - tha i vrenjtur Levini, duke tërhequr lart qafat e çizmeve dhe duke parë shkarazi çiften. - Ja ku duket ai shavari atje? - Tregoi një ishull të vogël, të bleruar, por të mjegulluar disi nga largësia, në të djathtë të lumit të hapur, jo larg luadhit mbujak të kositur përgjysmë. - Këneta fillon më tutje, atje ku blerimi bëhet më i mbytur, pastaj merr djathtas, aty ku duken ata kuajt; ka vende me buca e shkorret, ka me bollëk edhe shapka e shaptore; vendi i gjahut shkon deri atje tutje, tek ai verri, e kufizon edhe me mullirin. Po atë gjirin atje larg e shihni? Është vendi më i mirë për të gjuajtur. Një herë vrava shtatëmbëdhjetë shapka bojallie. Do ndahemi e do ecim në dy drejtime

*1) Oreksi i mirë, ndërgjegjja e partër (fr.)*

*2) Ky zog pule do më shkojë deri në fund të çizmeve (fr.)*

*3) me katër kuaj (ang.)*



të ndryshme, secili me qenin e vet, do takohemi te mulliri.

- E kush do marrë majtas? Shoh që djathtas ka më shumë gjerësi, shkoni ju të dy, unë po shkoj majtas, - tha Stepan Arkidiçi, në dukje krejt shpenguar!

- Bukur fort! - u hodh e tha Vasenjka. - Ne do vrasim më shumë, do ta shohësh. Nisemi, pra!

Levini s'kishte si të mos e pranonte, dhe ata u nisën. Me të dalë te këneta, qentë u sulën përpara në dheun bojë ndryshku. Levini e dinte sa e kujdesshme dhe e përmbajtur ishte Laska, edhe vendin e njihte, priste të ngrihej në ajër tufa e shapkave.

- Vesllovski, rrini pranë meje, sa më afër! - i tha me zë të mekur, me pëshpërimë Levini, kur pa si po pllaquriste këmbët në ujë shoku. Që nga koha e shkrepjes së padëshiruar, ashtu vetiu, Levini ndiqte me bisht të syrit drejtimin e tytës së çiftes së Vesllovskit.

- Jo, s'dua t'ju bezdis. Mos e kini mendjen tek unë, - i përshpëriti ky.

Kurse Levini mendonte ndryshe, i kujtoheshin mirë fjalët e Kitit, kur po e përcillte: "Kujdes, mos vrisni njëri-tjetrin".

Qentë po i afroheshin vendit të gjahut, secili duke ndjekur udhën e tij. Ankthi i pritjes ishte kaq i madh, sa edhe kërcitja e tabanit të këpucëve, kur shqiteshin nga balta si ndryshk, i dukej Levinit si klithmë shapke, e shtrëngonte çiften dhe përgatiste shënjimin. "Bam!Bam!" - u dëgjua prapa veshit të tij krisma e çiftes së Vesllovskit. Ky kishte shtirë në drejtim të tufës së rosave të egra, që vinin rrotull mbi kënetë dhe u qenë afruar shumë gjahtarëve. Levini s'arriti dot as të kthente kokën, u dëgjua këlthitja e një shapke, pastaj edhe e një tjetre, edhe e një të trete. U bënë nja tetë shapka që u ngritën njëra pas tjetrës, Stepan Arkadiçi e vrau njërën kur po bënte lakadredha, ra pak më tutje në baltovinë si shuk pendësh. Obllonski pa u ngutur mori nishan tjetrën, që po fluturonte më ulët drejt shavarit. Shapka ra sa u dëgjua krisma; dukej si përplaste krahun e shëndoshë në faqen e brendshme të bardhë. Levini s'e pati fatin e këtij: shapkën e parë e qëlloi kur ishte fare ulët dhe doli huq, mori përsëri shenjë, kur shapka po ngrihej lart, por mu te këmbët i përplasi krahët një shapkë tjetër, që e hutoi, kështu që përsëri doli huq. Ndërsa po mbushnin çiftet, u ngrit në ajër një shapkë tjetër dhe Vesllovski, që arriti ta mbushte çiften i pari, shtiu dy herë dhe të gjitha saçmet i ranë në ujë. Stepan Arkadiçi i mblodhi shapkat e vrara dhe e pa Levinin me sytë xixëllues.

- Tani ndahemi! - i tha, dhe duke çaluar paksa në këmbën e majtë,

duke e mbajtur gati çiften, thirri qenin dhe mori djathtas. Levini me Vesllovskin çapitën majtas.

Sa herë që i dilnin huq të shtënat e para, Levini e humbiste gjakftohtësinë, tërë atë ditë shtinte kuturu. Kjo po i ndodhte edhe sot. Shapka kishte plot, herë pas here, që poshtë këmbëve të qenit, brufullonte ndonjëra, raste për ta ndrequr gabimin iu paraqitën shumë, por sa më shumë qëllonte, aq më tepër bëhej me turp sy Vesllovskit; ndërkohë që ky shtinte vetëm sa për të shtyrë, asgjë nuk vriste, por as që donte t'ia dinte fare. Puna arriti deri aty, sa e humbi shpresën se mund të vriste sot. Dukej sikur edhe Laska e kishte kuptuar: i kishte rënë zelli i mëparshëm, e shihte të zotin me habi e qortim. Oshëtima e të shtënave mbulonte kënetën, tymi i barutit përhapej si tyl i hollë, kurse në çantën e gjahtarit ishin futur vetëm tri shapka të vogla, pendë të lehta, dhe njërën e kishte vrarë Vasenjka, një tjetër e vranë të dy. Ndërkohë, nga ana tjetër e kënetës dëgjoheshin të shtënat e rralla të Stepan Arkadiçit, që Levinit po i dukej se ishin të gjitha të sigurta; pas çdo të shtëne, dëgjohej zëri i tij: "Krak! Krak! Sille!"

Ky zë po e tërbonte. Shapkat futuronin dhe vërdalloseshin mbi shavarët; dëgjoheshin pllaquritjet e këmbëve në llucë, klithmat e shpendëve ujorë; disa nga shapkat e ngritura uleshin përsëri në bucë, mu përpara gjahtarëve. Mbi kënetë fluturonin nja dhjetë petritë, dëgjoheshin klithmat e tyre.

Si kaluan pjesën më të madhe të kënetës, Levini dhe Vesllovski dolën në një luadh që i përkiste fshatarëve dhe ishte i kositur përgjysmë. Në pjesën e pakositur kishte më pak të ngjarë që të gjenin gjah, por Levini i kishte dhënë fjalën Stepan Arkadiçit të takoheshin te mulliri, ndaj çanë përpara nëpër luadh.

- Hej, gjahtarë! - u thirri një fshatar që rrinte ulur pranë një karroje. - Na urdhëroni për drekë! Hedhim edhe nga një gotë!

Levini pa andej nga erdhi zëri.

- Urdhëroni, pa teklif, - përsëriti mjekroshi faqekuq dhe fytyrëçelur duke zbuluar dhëmbët e fortë borë të bardhë dhe duke ngritur lart shishen gjelbëroshe që shndriste në diell.

- *Qu'est ce qu'ils disent?* [1] - pyeti Vesllovski.

- Na fton të pimë vodkë. Me sa duket, me rastin e kositjes. Do shtrohesha me gjithë qejf me ta, - i tha Levini dhe e pa tinëz, duke shpresuar që këtij t'i prishej mendja dhe të shtrohej të pinte me fshatarët.

- E pse dashkan të na gostisin?

1) Ç'po thotë? (fr.)



- Ashtu kot. Kanë ardhur në qejf. Shkoni po të doni, do kënaqeni.

- *Allons, c'est curieux* [1]

- Shkoni, shkoni! Jua tregojnë ata rrugën për te mulliri, - i tha Levini hareshëm. Ndoqi me sy Vesllovskin si çapiste paksa i kërrusur nga lodhja, si i merreshin këmbët dhe pengohej me çiften që mezi e mbante.

- Eja dhe ti të hamë një kafshatë, - e thirri fshatari Levinin.

Ia kishte qejfi të kthente një gotë vodkë dhe të hante një copë bukë, ishte i kapitur, me zor po ecte në ligatinë; qëndroi një hop i pavendosur, por kur pa Laskën që e shihte e gatshme të sulej, sikur ia hoqi dikush me dorë lodhjen, eci pas qenit. Një shapkë u ngrit në ajër fare pranë, Levini shtiu dhe e vrau. Pa nga qeni që qëndronte gati. "Kape!" - e urdhëroi gjahtari. Një tjetër shapkë u ngrit thuajse nën këmbët e qenit. Levini shtiu përsëri, s'e vrau dot; shkoi të kërkonte të vrarën, as atë s'e gjeti. Ishte pa fat atë ditë. E nxiste Laskën ta kërkonte, por qeni s'besonte që e kishte vrarë, ndaj bëri sikur iu bind urdhërit. Edhe pa Vasenjkën s'po i shkonte mbarë gjuetia. Shapka kishte sa të doje, po Levini vetëm dilte huq.

Rrezet e pjerrëta të diellit ende përvëlonin; rrobat e qullura nga djersa i ngjiteshin pas trupit; çizmja e majtë e mbushur me ujë, qe rënduar dhe këmba i pllaquritej, fytyrën e djersitur e kishte të nxirë nga tymi i barotit, gojën e kishte zeher, era e barotit s'i shqitej nga hundët, në vesh ende i dëgjonte klithmat e shapkave; tytat e çiftes qenë aq të nxehta, sa s'prekeshin dot me dorë; zemra i rrihte si çekan, duart dhe këmbët i dridheshin, mezi po zvarritej. Por ecte përpara dhe qëllonte. Kur e pa që përsëri nuk vrau, e hodhi matanë çiften dhe kapelen. "Më duhet të mbledh veten më parë!"- tha. E mori çiften dhe kapelen, thirri t'i afrohej Laska dhe u largua nga këneta. U ul në një plis të thatë, zbathi çizmen, zbrazi ujin, iu afrua buzës së kënetës, u freskua, ftoi tytat e çiftes. U nis pa vonesë në vendin ku qe ulur një shapkë me vendimin e prerë që ta ruante gjakftohtësinë. Dëshira një, kurse veprimi ndryshonte, përsëri ngutej në marrjen e shënjimit dhe në heqjen e këmbëzës. Gjuetia s'po i ecte mbarë. Në çantë kishte vetëm pesë shapka, kur mori rrugën për t'u takuar me Stepan Arkadiçin. I pari i doli përpara Kraku i lerosur, por me pamje ngadhnjimtari iu afrua Laskës dhe i mori erë, pastaj që prapa një verri të rrëzuar u duk shtati i derdhur i Stepan Arkadiçit, që po vinte drejt tij i skuqur, i djersitur, me jakën e zbërthyer dhe si më parë duke çaluar pak.

- Hë? Dëgjova goxha të shtëna! - tha duke qeshur shend e verë.

1) Shkojmë të shohim njëherë ç'bëhet (fr.)

- Po ti? - e pyeti Levini. Pyetje e kotë, çanta e Stepan Arkadiçit ishte e mbushur plot.

- S'mund të ankohem.

Kishte vrarë katërmbëdhjetë shapka.

- Kënetë e mirë! Me siguri, të ka penguar Vesllovski. Zor të gjuajnë dy me një qen, - tha për ta zbutur disi efektin e ngadhënjimit të vet.

## XI

Levini me Stepan Arkadiçin e gjetën Vesllovskin në izbën e fshatarit, ku Levini ndalej sa herë që vinte për gjah në këto anë. Qe ulur në një stol në mes të dhomës dhe një ushtar, vëllai i të zonjës së shtëpisë, po i hiqte çizmet e llangosura me llucë. Qeshte me gjithë zemër, ta kishte ënda ta dëgjoje.

- Tani sapo erdha. *Ils ont èté charmants.* [1] Më dhanë për të pirë e për të ngrënë. Ç'bukë e mirë! *Delicieux!* [2] Pale vodka! S'kam pirë kurrë të tillë. Dhe para s'pranuan që s'pranuan! Një e dy dhe përsërisnin: "Me ç'na gjete!"

- Po të holla ç'ne? Ishit mysafir i tyre. Vodkën s'e bëjnë për ta shitur, - tha ushtari që, më në fund, ia zbathi çizmet bashkë me çorapet e lagura.

Pastërtia në izbë linte për të dëshiruar; qe llangosur nga këmbët dhe çizmet e gjahtarëve, qe laturisur nga qentë e ndotur që tani po lëpiheshin për t'u pastruar, por kjo s'i pengoi gjahtarët të hanin e të pinin çaj me atë shije e oreks që i vjen njeriut vetëm pas gjuetisë. Pas kësaj, të larë e të ndërruar, shkuan në plevicën e pastër, ku u kishin shtruar për të fjetur. Qe ngrysur, por s'kishin gjumë. Pasi folën për gjahun, për zagarët, kujtuan gjueti të tjera, fjala ra për diçka që u interesonte të gjithëve. Vasenjka tregoi me zjarr për fshatarët mikpritës që e gostitën me vodkë, për langonjtë që tani preheshin te këmbët e të zotëve, për dhomën erëmirë ku po flinin, për hijeshinë e qerres së thyer (dukej si e thyer, ngaqë ia kishin hequr pjesën e përparme); Obllonski tregoi për gjahun në çifligun e Maltusit verën e shkuar. Maltusi ishte një pasunar i madh, pronar hekurudhash. Tregoi si i kishte blerë moçalishtet në guvernën e Tverit, sa mirë i mbante, me ç'karroca të bukura i kishte çuar atje gjahtarët dhe ç'mrekulli ishin çadrat, ku qe shtruar gostia me të gjitha të mirat.

1) *Ishin shumë të mirë (fr.)*
2) *E mrekullueshme (fr.)*



- S'e kuptoj, si s'të vjen krupë nga ca të atillë, - i tha Levini që u mbështet në bërryl në jatakun e mbushur me kashtë. - E kuptoj kënaqësinë e gostisë në ajër të pastër, lezetin e verës Lafit, po si s'të neveritet tërë ky luks? Se këta, njëlloj si dhjetarët tanë të qëmotit, pasurohen me marifete dhe bashkë me pasurinë grumbullojnë edhe përbuzjen e urrejtjen e njerëzve; duke i shpenzuar lumë të hollat e mbledhura me hile, kërkojnë të shlyejnë horllëqet e dikurshme.

- Saktë e thatë! - e mbështeti Vasenjka Vesllovski. - Ashtu është! Veç Obllonski ua pranon ftesën nga *bonhomie* [1], kurse njerëzia thotë: "Po Obllonski shkon në shtëpitë e tyre..."

- Nuk është ashtu. - Levini e kuptoi nga tingëllimi i zërit që Stepan Arkadiçi po qeshte. - Për mua Maltusi nuk është më i pandershëm se tregtarët e pasur dhe oborrtarët rusë. Si të parët, si të dytët, e kanë vënë pasurinë me punën dhe zgjuarsinë e tyre.

- Po, por me çfarë pune ama? Pse punë na qenka të blesh me leverdi një pronë dhe ta shesësh me fitim?

- Sigurisht, punë është. Dhe po të mos ishin ca si Maltusi, nuk do të kishim as hekurudha e as xhade të shtruara.

- Po punë si e fshatarit apo e shkencëtarit nuk është.

- Ta zëmë që jo, por është punë në kuptimin që veprimtaria e këtyre jep diçka: udhën e hekurt, xhadenë. Ah! Harrova që ti i quan të panevojshme hekurudhat.

- Kjo është çështje tjetër. Jam gati ta pranoj që janë të dobishme. Por, sipas mendimit tim, çdo pasurim, që s'është arritur me punën prodhuese, nuk është i ndershëm.

- E kush na e matka dot këtë lloj pune?

- Pasurimi me rrugë të pandershme, me hile, - tha Levini që po e ndiente se nuk ishte në gjendje të vinte një kufi të qartë ndërmjet asaj që quhet punë e ndershme dhe e pandershme, siç janë, bie fjala, spekullimet e bursës. - Grumbullimi i pasurisë së madhe pa kurrfarë mundimi është gjë e keqe, siç është e keqe edhe veprimtaria e dhjetarëve, që tani ka ndryshuar formë. *Le roi est mort, vive le roi!* [2] Me t'u zhdukur e dhjeta, dolën hekurudhat, bankat, bursa: fitime pa punë.

- Këto që the mund të jenë të drejta dhe të mençura... Krak, shtrihu! - i thirri Stepan Arkadiçi qenit që kruhej e spërdridhej, duke trazuar sanën. Pastaj vazhdoi të flasë me zë të shtruar, fare i qetë, ngaqë ishte i bindur që e kishte me vete të drejtën: - Por kufirin që ndan punën e

1) *shpirtmadhësia (fr.)*
2) *Mbreti vdiq, rroftë mbreti! (fr.)*

ndershme nga e pandershmja nuk e përcaktove dot. Unë e kam rrogën më të madhe se sekretari i gjyqit, ndonëse ky punët e gjyqit i njeh më mirë se unë dhe i ndjek më nga afër. - Mos është i pandershëm fitimi im?

- Nuk e di.

- Po ta them unë: ajo që ti merr për punën në çiflig, të themi, pesëmijë rubla, kurse fshatari, sado që të punojë, s'i merr dot më shumë se pesëdhjetë rubla, është po aq e pandershme sa dhe ajo që marr unë më shumë se sekretari im, kurse Maltusi merr më shumë se çdo kryepunëtor hekurudhe. Sa për mua, unë këtu shoh vetëm një qëndrim armiqësor të shoqërisë ndaj këtyre njerëzve, të pabazuar në asnjë arsye, dhe më duket se kemi të bëjmë me zili...

- E padrejtë është, - tha Vesllovski. - S'është punë zilie, kemi të bëjmë me diçka jo fort të pastër.

- Po, më fal, - vijoi Levini. - Fole për padrejtësi, the që është e padrejtë shpërndarja, këtë edhe unë e kuptoj, por...

- Se vërtet, - e ndërpreu Vasenjka Vesllovski, që për herë të parë në jetën e tij po mendonte tamam për këto çështje. - Ne hamë, pimë, dalim për gjah, s'bëjmë asnjë punë, kurse fshatari rraskapitet, i bie bretku në punë. Përse?

- Ti këtë për të ndier e ndien, ama çifligun s'ua jep, - i tha Stepan Arkadiçi, s'i për t'i futur fita Levinit.

Kohët e fundit, gjithë më dendur, po nxirrte kryet një armiqësi e fshehur ndërmjet baxhanakëve: ishte një si rivalitet në çështjen e organizimit të jetës, që u duk sheshit edhe në këtë debat.

- Nuk ua jap, sepse s'ma kërkojnë, por edhe në dëshirofsha, nuk do të mundja. Pale që s'kam kujt, - iu përgjigj Levini.

- Jepua fshatarëve, s'do thonë jo.

- Mirë, po si? Të shkoj te noteri dhe ta kaloj tapinë në emrin e tyre?

- Nuk e di, por, në je i bindur që s'ke të drejtë...

- I bindur unë nuk jam. Përkundrazi, e ndiej që s'kam asnjë të drejtë t'ua jap çifligun, e ndiej që kam detyrime ndaj tokës dhe ndaj familjes.

- Jo, më fal, por në e quan që pabarazia është diçka e padrejtë, atëherë përse nuk vepron në mënyrë që...

- Veproj, veç në kuptimin që s'do përpiqem ta thelloj hendekun që ekziston ndërmjet meje dhe fshatarit.

- Të më falësh, por ky është paradoks!

- Është shpjegim që mban erë sofizmi, - tha Vesllovski. - Ah! I zoti



i shtëpisë! - tha kur pa të hynte në plevicë fshatari. - Pse s'ke rënë të flesh?

- E ç'gjumë zeza! Pandeha mos i kishte zënë gjumi zotërinjtë, kur më zuri veshi kuvendimin. Më duhet të marr një çengel. Mos kafshon qeni? - shtoi duke shkelur me kujdes me këmbët e zbathura.

- Po vetë ku do të flesh?

- Do kullosim kuajt natën.

- Ç'natë e bukur! - i tha Vesllovski dhe sytë i shkuan te karroca pa kalë që dukej në mugëtirën e natës nga dera e hapur e plevicës. - Dëgjoni zëra grash? Nuk këndokan keq. - Kush këndon kështu, o i zoti i shtëpisë?

- Ca fshatarka këtu afër.

- Dalim të shëtisim. Ne s'po flemë që s'po flemë. Shkojmë, Obllonski!

- Si t'ia bëj: edhe ma ka ënda të rri shtrirë, edhe më shkohet, - tha Obllonski duke u shtriqur. - Më mirë po rri shtrirë.

- Atëherë po dal vetëm, - tha Vesllovski dhe u ngrit vrulltas e mbathi çizmet. - Mirupafshim, zotërinj! Në qoftë bukur, do ju bëj zë. Më kënaqët me këtë gjueti, s'jua harroj kurrë.

- Djalë përsëmbari është, - tha Obllonski kur iku Vesllovski dhe u mbyll dera.

- Djalë i mirë, - iu përgjigj Levini me mendjen te biseda që sapo kishin patur. I dukej, që me sa mundi, i shpalosi qartë mendimet dhe ndjenjat e veta, kurse që të dy me një zë ia kishin kthyer, i kishin thënë që merrej me sofizma. E pra, janë njerëz me mendje dhe të sinqertë. Kjo e kishte turbulluar.

- Kështu pra, njëra nga të dyja: o duhet pranuar që organizimi i sotshëm i shoqërisë është i drejtë, dhe t'i përveshësh mëngët për të mbrojtur të drejtat e tua, o duhet të pranosh që është i padrejtë dhe padrejtësisht përfiton nga privilegjet, siç bëj unë, dhe të ndiesh kënaqësi në këtë, - i tha Stepan Arkadiçi.

- S'është ashtu, - ia ktheu Levini. - Po të kishim të bënim me padrejtësi, ti nuk do përfitoje me kënaqësi nga këto të mira. Unë, të paktën, jo. Për mua kryesore është të mos më vrasë ndërgjegjja që jam me faj.

- Dalim edhe ne? - e pyeti Stepan Arkadiçi, që, me ç'dukej, ishte i bukosur nga tërë këto arsyetime. - Ne s'po flemë, që s'po flemë. Dalim më mirë.

Levini nuk foli. Mendimi që sapo kishte shprehur se mundohej të mos e thellonte hendekun që ekziston ndërmjet tij dhe fshatarit po e

shqetësonte dhe po e bënte të mendohej. "A është e mundur të veprohet drejt vetëm duke u përpjekur për këtë mosthellim?"- pyeste veten.

- Ç'erë të mirë që ka sana e freskët! - tha Stepan Arkadiçi dhe ndenji ulur. - S'kam gjumë fare. Vasenjka kushedi ç'është duke bërë atje... I dëgjon kukurizmat dhe zërin e tij? Vemi edhe ne? Si thua?

- Jo, unë nuk vij, - tha Levini.

- Mos edhe këtë e bën për hir të parimit? - i tha duke qeshur Stepan Arkadiçi. U ngrit dhe mori kapelen.

- S'është punë parimi, po s'kam ç'bëj atje.

- E di, po i nxjerr bela vetes, - i tha kur po dilte.

- E ç'bela?

- Pse s'e shoh unë ç'marrëdhënie ke vendosur me tët shoqe? Dëgjova si e rrihnit me seriozitet çështjen me rëndësi të madhe: a duhej të largoheshe apo nuk duhej të largoheshe dy ditë nga shtëpia. Si idil është i përmallshëm, por ja që s'ka si zgjat tërë jetën. Burri duhet të jetë i pavarur, ka interesat e veta të burrit! Burri duhet të jetë burrë, - tha Obllosnki dhe hapi derën.

- Në ç'mënyrë? Duke rendur pas vajzave të fshatit? - e pyeti Levini.

- E pse të mos rendësh, në të argëton? *Ça ne tire pas à concèquence*[1]. Gruas sime s'i vjen ndonjë e keqe, kurse mua më zbavit. Kryesore është të mos e përdhosësh vatrën e shenjtë familjare. Në shtëpi jo. Ama, vetja nuk duhet lidhur me duar e me këmbë pas gruas.

- Ndoshta, - ia preu shkurt Levini dhe u kthye në anën tjetër. - Nesër në mëngjes duhet dalë herët, s'do zgjoj njeri, do nisem me të zbardhur drita.

- *Messieurs, venez vite!* [2] - u dëgjua zëri i Vesllovskit që qe kthyer. - *Charmante!* [3] E zbulova unë, një Gretëhen e vërtetë. Për ta pirë në kupë! - Fliste në një mënyrë të atillë, sikur ajo vashë ishte krijuar aq e bukur, posaçërisht për të, kurse ai vetëm po u shfaqte kënaqësinë që qe krijuar enkas për të.

Levini bëri sikur flinte, kurse Obllonski, pasi ndezi një cigare, shkoi pas tij dhe pas pak zërat e tyre s'u dëgjuan më.

Levinin s'po e zinte gjumi. Dëgjonte si e përtypnin barin kuajt, si u nisën për të kullotur kuajt natën i zoti i shtëpisë me djalin e madh, kurse ushtari me nipin shkuan të flinin në anën tjetër të plevicës. Djali po i fliste të ungjit për qentë, i qenë dukur të mëdhenj dhe të tmerrshëm, por

*1) Është pa kurrfarë pasoje (fr.)*
*2) Zotërinj, ejani shpejt! (fr.)*
*3) Shumë bukur! (fr.)*



ushtari ia preu shkurt: "Fli tani, Vaska! Është vonë!" U dëgjua gërhitja e ushtarit, kurse gjithçka tjetër ra në heshtje. Që jashtë vinte hingëllima e kuajve dhe klithmat e shapkave. "A është e mundur të veprohet drejt vetëm duke u përpjekur të ndalosh mosthellimin e hendekut ndërmjet meje dhe fshatarit? Në qenka e pamundur, unë ç'faj kam?"- tha me vete dhe sakaq e çoi mendjen te dita e nesërme.

"Do dal herët dhe do e detyroj veten ta ruaj gjakftohtësinë. Shapka ka det. Edhe shaptore ka sa të duash. Kur të kthehem, do gjej letrën nga Kiti. Po, ndoshta Stiva ka të drejtë: Më mungon burrëria, po tregohem squllameno... Po ç'të bëj? I tillë qenkam!"

Nëpër gjumë ndjeu të qeshurat e hareshme dhe bashkëbisedimin galdues të Vesllovskit me Stepan Arkadiçin. I hapi sytë për një çast: i pa si rrinin te dera e hapur dhe bisedonin. Stepan Arkadiçi i fliste për freskinë e një vajze dhe e krahasonte me arrën e njomë të qëruar, kurse Vesllovski qeshte gazmend dhe përsëriste fjalët që kishte dëgjuar nga një fshatar: "Bëji yzmetin sat shoqeje, atë bëj". Levini mërmëriti i përgjumur:

- Nesër do dalim pa gdhirë.

Dhe e mundi gjumi.

## XII

Sapo kishte shkrepur agu, kur Levini provoi t'i zgjonte shokët. Vaska qe shtrirë përmbys dhe po bënte një gjumë aq të thellë, sa ishte e pamundur të përmendej; Obllonski përgjumësh tha se s'do vinte për gjah aq herët. Deri edhe Laska, që flinte e mbledhur kulaç në sanë, u çua me përtim dhe shpiu njërën pas tjetrës këmbët e prapme. Levini u mbath, mori çiften dhe hapi ngadalë derën kërkëllitëse të plevicës, doli përjashta. Karrocierët po flinin në karrocë, kuajt po dremitnin, vetëm njëri po përtypte përtueshëm tagjinë në një magje dhe turfullonte.

- Ç'qenke ngritur që me natë, mor bir? - e pyeti me dashamirësi e zonja e shtëpisë që doli atë çast nga izba.

- Do dal për gjah, teto. Del në kënetë po t'i biesh këtej?

- Shko drejt, do dalësh te lëmi, pastaj te ara me kërp, të shpie shtegu vetë.

Duke shkelur me këmbët e nxira nga dielli, plaka e shoqëroi Levinin deri te trina që të nxirrte te lëmi.

- Mba drejt rrugën dhe do dalësh në kënetë. Djemtë atje i ke, çuan kuajt mbrëmë.

Laska vraponte përpara të zotit nëpër rruginën e ngushtë. Levini i shkonte pas me hap të shpejtë, bënte ç'bënte dhe shihte qiellin. Donte të gjendej në kënetë para se të fekste. Hëna, që shndrinte për bukuri kur kishte dalë nga plevica, tani zbardhte si copë zhive e shndritshme, yllin e mëngjesit, që vetëtinte hareshëm, tani mezi e shquante; njollat e papërcaktuara mirë atje larg tani dukeshin qartë që ishin mullarë thekre; vesa që s'dukej dot në dritën e remtë, të vagulluar të agimit, tani po ia lagte këmbët, ndërsa kur çau mespërmes arën me kërp, lagu deri xhaketën e shkurtër; edhe tingujt më të dobët dëgjoheshin në këtë qetësi të thellë të mëngjesit; një bletë me fërshëllimë si të plumbit i fluturoi mu pranë veshit, pa dhe vuri re edhe të tjera që fluturonin vetëtimthi në drejtim të kënetës. Rrugina e çoi te këneta; e dalloi nga mjegulla që ngrihej ku më e dendur e ku më e rrallë, shavarët dhe gëmushat e ajdesave ngjanin si ca ishuj të vegjël, që përkundeshin në këtë mjegull. Buzë kënetës dhe ndaj udhës pa disa fshatarë dhee djemtë e tyre, që pasi kishin kullotur kuajt natën, tani flinin të mbështjellë me kaftanët dhe të mbledhur guruc. I zunë sytë edhe tre kuaj me këmbë të penguara që kullosnin mënjanë. Laska ecte përbri të zotit, hera-herës e shihte si t'i lutej ta urdhëronte. Kur doli te bucat, Levini kontrolloi fishekët dhe e la qenin të vraponte përpara. Disa kuaj që qëndronin buzë kënetës u trembën, kërcyen mënjanë të alarmuar, turfulluan. Laska ndali, i pa me tallje, pastaj pa nga Levini, si të priste ndonjë urdhër prej tij. Ky iu afrua, e përkëdheli dhe i fishkëlleu, duke i dhënë të kuptonte se mund të fillonte gjuetinë. Laska vrapoi e gëzuar, duke zgjedhur vendet më të thata. Në mes të erës së rrënjëve, të kalbësirave, të barërave të moçalit, të lymit, që i njihte aq mirë, Laska shqoi erën e gjahut, që i vinte nga të katër anët dhe ia guduliste aq shumë flegrat. Në disa vende të mbuluara me mushk e rrodhe, kjo erë e gjahut ishte më e fortë, por qeni s'ishte në gjendje ta përcaktonte nga ç'anë forcohej dhe nga ç'anë dobësohej; duhej larguar ca dhe duhej qëndruar përballë erës. Vrapoi me kërcime të lehta, por në mënyrë që po të ishte nevoja të ndalej, mori djathtas, në drejtimin e kundërt me flladin mëngjesor dhe nuhati ajrin me hojzat e zgjeruara, u sigurua që shpezët ishin aty, pak më përpara, dhe ishin shumë. Laska e ngadalësoi vrapin: ishin këtu, po ku pikërisht, këtë ende s'e dinte. Erdhi vërdallë për të bërë saktësimin, kur paprimtas, dëgjoi zërin e të zotit, që po e thërriste. "Laska, këtu!"- i tha dhe i tregoi në anën tjetër. Qeni qëndroi si të donte ta pyeste, mos ishte më mirë të vijonte punën e nisur. Por ai e përsëriste urdhërin, i tregoi një tokicë plisash të zhytur në ujë, ku s'kishte si të kishte gjah. Laska iu bind, bëri sikur kërkoi dhe u kthye



përsëri në vendin e mëparshëm, përsëri e nuhati erën e tyre. Tani që s'po i binte më në qafë i zoti, dinte ajo se ç'duhej bërë: eci nëpër plisa, u pengua e rrëshqiti disa herë, por u mbajt fort me këmbët e fuqishme, të shkathta dhe iu afrua vendit ku shpresonte të sqaronte çdo gjë. Era e atyre ia guduliste edhe më flegrat e hundës, iu bë e qartë që njëri prej tyre ishte fare pranë, prapa atij plisi, pesë hapa larg saj. Ndali dhe ngriu në përgjim. Për të parë s'e shihte, por erën e ndiente. Bishti i tendosur i lëvizte vetëm në majë; gojën e kishte pak të hapur, veshët bigë. Merrte frymë si me gulç nga vrapimi, por përmbahej, shihte vetëm me sy, pa kthyer kokën. Në fillim e ndjeu dhe më pas e pa të zotin t'i afrohej duke u penguar nëpër plisa, në fytyrë i vuri re shprehjen e zakonshme të qetësisë, vetëm sytë i kishte të tmerrshëm.

Kur e pa qenin të plandosur, të bërë njësh me tokën, me këmbët e pasme të shtrira sikur donte të notonte, me gojën pak të hapur, Levini e kuptoi që Laska kishte rënë në gjurmë të gjahut; iu lut Zotit ta ndihte, sidomos për shpendin e parë. Atë çast e pa me sytë e tij atë që qeni s'e kishte parë, por vetëm e kishte nuhatur: në mes të plisave ishte një shaptore me kokën kthyer, që dukej sikur po mbante vesh. Sakaq shpendi hapi dhe mblodhi përnjëherësh krahët dhe u fsheh pas plisit.

- Kërkoje, kërkoje! - pëshpëriti Levini dhe e shtyu pak qenin.

"Nuk shkoj dot përpara, - tha me vete Laska. - Këtu i ndiej, po bëra përpara, do ta humbas erën!" Por Levini e shtyu përsëri, me zë edhe më urdhërues i tha:

- Kërkoje, Laska, kërkoje!

"Meqë po ngul këmbë, po e bëj, por s'përgjigjem më për gjahun", - mendoi dhe u sul përmes plisave. Nuk po e ndiente më erën e atyre, dëgjonte e shihte, por asgjë s'kuptonte.

Dhjetë hapa më tutje u ngrit një shaptore me përplasje të fortë krahësh dhe me klithma që i nxjerrin vetëm ato. Levini shtiu dhe shaptorja u këput si plumb dhe u përplas me kraharorin e bardhë në llucë. Një tjetër u ngrit prapa krahëve të Levinit e trembur nga krisma. Kur ktheu kokën Levini, ishte larg; gjahtari, megjithatë, shtiu dhe e plagosi. Shpeza u ngrit përpjetë, por s'kaloi shumë dhe ra poshtë si topth i vogël, u përplas në tokë të thatë. "Do shkoj mbarë sot", - tha me vete Levini, kur po fuste më çantë shaptoret e majme dhe të ngrohta. "Si thua ti Laska, do vrasim shumë sot?" - i pëshpëriti qenit.

Dielli ishte në të lindur, hëna zbardhte lart në qiell si një shtëllungë e vogël reje, yjet qenë venitur, shumica qenë shuar. Gëmushat e ajdesit, që atypari dukeshin si të argjendta nga vesa, tani sikur qenë praruar.

Deltina dukej e qelibartë. Kaltërsia e mavijtë e barishteve qe bërë e gjelbër e verdheme. Zogjtë e kënetës brufullonin dhe cicëronin në kaçubet dhe zhukat buzë moçalishtes. Një petrit kishte qëndruar në majën e një mullari dhe kthente kokën sa andej këtej, kënetën e vështronte pa gëzim. Stërqokat fluturonin sipër fushës, një çunak imcak i kishte vënë përpara kuajt dhe u grahte që të shkonin në drejtim të një plaku që qëndronte ndanë fushës dhe kruhej. Tymi i të shtënave zvarritej përtueshëm në ajër.

Një djalkë erdhi me vrap te Levini.

- Xhaxhi, dje këtu kishte rosa, - i tha dhe e ndoqi pas një copë rrugë.

Levini vrau atë mëngjes tri shapka njërën pas tjetërs, u gëzua edhe më kur e pa me ç'entuziazëm i foli djalka për rosat.

## XIII

Gjahtarët besojnë se, po të vrasin bishën apo shpendin e parë, gjahu do iu vejë mbarë. Në rastin e Levinit ky besim u vërtetua.

I lodhur, i uritur, por i lumtur, si kishte përshkuar rreth dyzet kilometra me nëntëmbëdhjetë shapka në çantën e gjahtarit në kurriz dhe me një rosë të lidhur në brez, Levini u kthye në izbë rreth orës dhjetë. Shokët kishin kohë që ishin ngritur, kishin ngrënë edhe mëngjes.

- Ja t'i numërojmë, e di që janë nëntëmbëdhjetë, - u tha dhe zuri t'i nxirrte nga çanta; tani, ashtu të ngjeshura, të shtrembëruara e të ngrira, me pendët e ngjitura nga gjaku i mpiksur, me kokën e vogël mënjanë, nuk e kishin atë pamje hijerëndë si kur fluturonin. Numri qe i saktë, zilia e Stepan Arkadiçit ia ledhatoi sedrën Levinit. Por e këndshmja më e madhe ishte letra që i dërgonte Kiti.

*"Jam mirë, edhe humorin e kam të mirë. Mos ki merak për mua. Kam dhe një mbrojtëse të re, Maria Vllasievnën (mamia). Më pa dhe më tha që jam shumë mirë. Do rrijë derisa të kthehesh ti. Jemi të gjithë mirë, në të ecën mbarë gjahu, rri dhe një ditë!"*

Këto dy gëzime bënë që t'i kalonte lehtë dy mërzitë e vogla. Karrocieri i tha që kuqali dukej shumë i lodhur dhe nuk hante ushqim. " U lodh shumë dje. I ngamë mbi dhjetë kilometra me të katra dhe në çfarë rruge!" - u ankua karrocieri. Mërzia e dytë i erdhi kur pa se ishin mbaruar ushqimet, që u kishte dhënë me vete Kiti, e pra, i qe dukur se me to shkohej një javë. Më pas qeshi sa deshi me këtë që ndodhi. U



kthye në izbë me shpresën se do i gjente byreçkat që u kishte vënë Kiti, ishte aq shumë i uritur, sa i dukej se po i nuhaste dhe po ua ndiente shijen në gojë, por kur i tha Filipit t'ia sillte, jo byreçka që s'kishte e s'kishte, por edhe zogjtë e pulës qenë mbaruar!

- Ç'oreks që të ka! - tha Stepan Arkadiçi me të qeshur dhe tregoi nga Vasenjka Vesllovski. - Edhe unë s'jam keq, por ky qenka i tmerrshëm...

- S'kemi ç'bëjmë! - tha Levini. - Filip më sill ca mish.

- As mish nuk ka. Kockat ua hodha qenve, - iu përgjigj Filipi.

Levini e humbi gjakftohtësinë, tha i pezmatuar:

- Po mua asgjë s'më paskeni lënë? Atëherë, më skuq ca shapka, - i tha Filipit me zë të dridhur, sikur do qante, duke u përpjekur të mos shihte nga Vasenjka. - Mos harro t'i vësh ca gjethe hithre në bark. Më sill pak qumësht.

Pasi e shoi doradorës urinë, i erdhi turp nga vetja që qe nxehur me mysafirin.

Mbrëmanet dolën përsëri për gjah, edhe Vesllovski vrau, në izbë u kthyen natën. Rrugën e kthimit në shtëpi e bënë më të gëzuar se të ardhjes këtu. Vesllovski herë ia merrte këngës, herë fliste me entuziazëm për mikpritjen e fshatarëve që e gostitën me vodkë dhe herë kujtonte me sytë mbyllur aventurën e natës së parë me vajzën fshatare, por s'i la pa kujtuar edhe fjalët e fshatarit: "Bëji yzmetin sat shoqeje, atë bëj!" U shkri gazit kur i përsëriti ato fjalë.

- Jam shumë i kënaqur nga udhëtimi. Po ju, Levin?

- Edhe unë shumë i kënaqur jam, - ia ktheu sinqerisht Levini. E ndiente vërtet të lehtësuar shpirtin, që s'e kishte më atë brengë armiqësie që e kishte munduar ligsht në shtëpi; përkundrazi, ushqente për të një ndjenjë të mirëfilltë dashamirësie.

## XIV

Të nesërmen në mëngjes, pasi mbaroi punët e çifligut, në orën dhjetë Levini trokiti në derën e dhomës ku flinte Vasenjka.

- *Entrez!* [1] - thirri Vesllovski. - Të më falni, sapo mora *ablutions* [2], - i tha me buzën në gaz, i veshur me rrobëdhome.

- Mos u druani, ju lutem. - Levini u ul te dritarja. - A fjetët mirë?

*1) Hyni! (fr.)*

*2) banjë (fr.)*

- Si i vdekur. Ç'ditë e bukur kjo e sotmja për gjah?
- T'ju sjellin çaj apo kafe?
- As çaj, as kafe. Do ha mëngjes. Turp më vjen, po s'rri dot pa mëngjes. Pastaj një shëtitje. Do më tregoni kuajt.

Shëtitën në kopsht, shkuan në stallë, bënë edhe pak gjimnastikë dhe u kthyen në dhomën e mysafirëve.

- Gjueti e mrekullueshme! Mbresa të pashlyeshme! - tha Vesllovski duke iu afruar Kitit që rrinte ulur te samovari. - Keq të vjen që zonjat s'kanë si e shijojnë një të tillë kënaqësi!

"E po, duhet t'i thotë disa fjalë zonjës së shtëpisë, e do mirësjellja,"- e qetësoi veten Levini, ndërkohë që vuri re diçka jo të mirë në buzagazin dhe paraqitjen prej ngadhënjimtari të mysafirit, kur po fliste me Kitin.

Princesha, që rrinte në anën tjetër të tryezës me Maria Vllasievnën dhe Stepan Arkadiçin, i thirri Levinit për t'i thënë që Kiti të shkonte në Moskë për të lindur. Ashtu si në rastin e dasmës, por edhe më tepër tani, gatitjet Levinit i dukeshin të panevojshme. E dinte që kishin mbetur ditë të numëruara deri në lindjen e foshnjës, por ja që s'i honepste dot bisedimet për mënyrën si do ta lidhnin foshnjën, ç'përkujdes duhej; kthente kokën mënjanë dhe qëndronte i topitur. Lindja e djalit (qe i bindur që do ishte djalë) i dukej një lumturi aq e madhe, sa e quante deri të pamundur, por i dukej edhe e mbështjellë me një fshehtësi aq të madhe, saqë, të përgatiteshe për të siç përgatitesh për një ngjarje të zakonshme, i dukej sa indinjuese aq dhe përdhosëse.

Kurse princesha këtë s'e kuptonte, mungesën e dëshirës për të folur e merrte mendjelehtësi dhe shpërfillje, ndaj i ishte qepur me bukë në trastë. Kërkoi edhe ndihmën e Stepan Arkadiçit.

- Unë nga këto s'marr vesh, princeshë; bëni ç'të doni, - ia preu Levini.
- Duhet vendosur kur do shkoni.
- Të them të drejtën, s'e di. Lindin miliona fëmijë pa qenë në Moskë, pa doktorë... Përse atëherë...
- Në mendofsh kështu...
- Ja, si do Kiti.
- Me Kitin nuk flitet! Mos do që ta frikësojmë? Këtë pranverë vdiq duke lindur Natali Galicina, nuk pati pranë doktor për të qenë.
- Të bëhet si thoni ju, - lëshoi pe vetullngrysur Levini.

Princesha po i fliste, ndërsa ai s'po e dëgjonte. Dukej i vrenjtur dhe qejfprishur, por jo nga bisedimi me princeshën, ishte ajo që po ndodhte atje pranë samovarit shkaktare e zymtisë së tij. "E pamundur," - thoshte me vete dhe s'po e përmbante dot veten pa ia hedhur sytë herë pas here Vasenjkës që përkulej drejt Kitit dhe diç i thoshte me buzëqeshjen ëmbëloshe në fytyrën e bukuroshit të squllavitur. Vuri re që Kiti ishte bërë flakë e kuqe dhe dukej e emocionuar deri e shokuar. Seç kishte një diçka të dyshimtë, të fëlliqur në pozën, shikimin dhe nënqeshjen e Vasenjkës; jo vetëm kjo, por Levinit i ra në sy edhe diçka jo e pastër në qëndrimin, shikimin dhe sjelljen e Kitit. Njëlloj si atëherë, iu errën sytë, e pa veten të gremisur nga lartësia e lumturisë, e qetësisë shpirtërore, e dinjitetit njerëzor, u gjend në krahët e makthit e të angështisë, të dëshpërimit të skajmë dhe poshtërimit të pamerituar. Përsëri e mbyti neveria për çdo gjë.



- Bëni si të dini, princeshë, - i tha edhe një herë dhe ktheu kokën nga ata të dy.
- Duhet mbajtur kryqi! - i pëshpëriti si me shaka Stepan Arkadiçi, që ia hidhte fjalën jo aq te bashkëbisedimi me princeshën për punën e lindjes, sesa te ngjarja aq tronditëse me të shoqen, që s'i kishte shpëtuar syrit të tij të stërvitur në kësi rastesh. - Sa vonë që u ngrite sot, Dolli?

Të gjithë qenë çuar në këmbë për të përshëndetur Daria Aleksandrovnën. Vasenjka vetëm sa kërceu dhe iu përkul paksa siç përshëndetin të rinjtë e sotëm dhe vazhdoi bisedimin me Kitin duke qeshur për diçka.

- Ma plasi shpirtin Masha mbrëmë. S'më la të flija gjithë natën; s'ishte fare e qetë, - tha Dolli.

Vasenjka me Kitin po bisedonin për Anën, diskutonin në ishte e mundur që dashuria të ngrihej mbi kushtëzime që parashtron shoqëria. Për Kitin biseda ishte gudulitëse, këndellëse, ndonëse e dinte sa shumë vuante i shoqi kur e shihte ashtu të eksituar. Por nga natyra ajo ishte sa e brishtë, aq dhe naive, s'gjente forca për t'i dhënë fund, por as për ta fshehur atë ledhatim sedre që i shkaktonte vëmendja e dukshme që shfaqte ndaj saj ky djalosh. Donte t'i jepte fund, por nuk po dinte si. Ishte e vetëdijshme që i shoqi do ta keqkuptonte sjelljen e saj. Dhe vërtet, kur Kiti e pyeti Dollin ç'kishte Masha, kurse Vasenjka mezi po priste që të mbaronte ky fjalëkëmbim i mërzitshëm dhe fare shpërfillës shihte Dollin, kjo pyetje e saj Levinit iu duk një dinakëri e neveritshme, veprim aspak i natyrshëm.

- Do shkojmë për kërpudha sot? - pyeti Dolli.
- Shkojmë, shkojmë! Do vij dhe unë, - tha Kiti dhe u skuq. Për t'u treguar e sjellshme, donte ta pyeste Vasenjkën në do vinte dhe ai, por s'e pyeti. - Ku po vete, Kostja, - e pyeti me zë fajtoreje të shoqin, kur ky

doli duke ecur me hapa të mëdhenj mu pranë saj. Kjo shprehje prej fajtoreje ia vërtetoi të gjitha dyshimet Levinit.

- Më thanë që ka ardhur mekaniku, do vete ta takoj, - i tha pa e vështruar.

Zbriti poshtë, por kur rrinte në zyrë, dëgjoi hapat e njohur të gruas, që pa kujdesin më të vogël po shpejtonte për tek ai.

- Ç'ke kështu? - e pyeti thatë. - Kemi punë.

- Më falni, - tha Kiti, duke iu drejtuar mekanikut gjerman. – Më duhet t'i them dy fjalë burrit.

Gjermani u ngrit të dilte, por Levini e mbajti.

- Mos dilni.

- Treni niset në tre? - pyeti gjermani. - Kam frikë që s'e arrij.

Levini s'i ktheu përgjigje, doli bashkë me të shoqen.

- Ç'doni të më thoni? - e pyeti frëngjisht.

Nuk e shihte në fytyrë, nuk donte ta vinte re si dridhej nga tronditja, se ç'pamje të dërrmuar kishte; të këpuste shpirtin në atë gjendje, në të cilën ndodhej.

- Unë... unë dua t'ju them se është e pamundur të jetojmë kështu, që kjo s'është jetë, por torturë... - i tha ajo.

- Ka njerëz në kuzhinë, - i foli ai me qortim. - Të mos bëhemi gazi i botës.

- Po mirë, hyjmë këtu!

Qëndronin në korridor, Kiti tha të hynin në dhomën fqinjë me zyrën, po aty ishte guvernantja angleze që po i bënte mësim Tanjës.

- Dalim në kopsht!

Në kopsht u doli përpara një fshatar që po fshinte rruginat. Pa u merakosur fare se ç'mund të mendonte fshatari duke parë fytyrën e saj të larë në lot dhe fytyrën e tij të brengosur e të pikëlluar, si pas një fatkeqësie të madhe, me hapa të shpejtë bënë përpara, sepse e ndienin që duhej të shpjegoheshin, t'ia thonin shoqishoqit atë që u ziente përbrenda, t'ia kthenin mendjen njëri-tjetrit, të rrinin një copë herë kokë më kokë dhe ta lehtësonin shpirtin nga ajo barrë e madhe, e padurueshme.

- Kështu nuk jetohet! Kjo është torturë! Edhe unë edhe ti vuajmë. E përse? - tha Kiti dhe u plandos e pafuqishme në stolin që ndodhej në fundin e rruginës me blirë.

- Ti vetëm këtë më thuaj: a kishte apo nuk kishte diçka të pahijshme, të djallëzuar, të papëlqyer, të tmerrshme dhe poshtëruese në sjelljen tënde? - e pyeti ai duke qëndruar në këmbë përpara saj me grushtet shtrënguar në kraharor, si atë natë që kishte ardhur ky mysafir.



- Kishte, - i tha ajo me zë të dridhur. - Po këtë si s'e vë re, Kostja, që nuk është faji im? Desha të mbaj qëndrim tjetër, por njerëz si ai... E ç'deshi që erdhi, sa të lumtur ishim! - i tha me zë të ngashëryer dhe trupi përsëri iu drodh nga dënesat.

Kopshtari që i kishte parë ashtu të lebetitur kur kishin dalë po i shihte i habitur të ktheheshin fytyrëçelur dhe të ngazëllyer, si të kishin gjetur diçka gëzimdhënëse në atë stol në fundin e rruginës.

## XV

Si e përcolli të shoqen në dhomën e saj, Levini ktheu në dhomën e Dollit, e gjeti të pikëlluar. Ecejakte nëpër dhomë dhe i fliste me qortim vajzës më të vogël që qante:

- Do rrish aty në qoshe tërë ditën! Drekën do ta hash vetëm! S'do shohësh më me sy kukull! As fustan të ri nuk do të qep për ty. - Është vajzë e keqe! - iu ankua Levinit. - Nga i mori këto huqe kaq të këqija!

- Po ç'të keqe paska bërë? - e pyeti Levini me zë të shtruar, por edhe të dëshpëruar, që e kishte gjetur në çaste aspak të favorshme për t'u këshilluar.

- Shkuan me Grishën për manaferra dhe s'e them dot ç'kanë bërë. Kushedi sa herë e kam qarë zonjën Eliot. Kjo e reja s'e çan kokën për asgjë... *Figurez - vous que la petite...* [1]

Dhe Daria Aleksandrovna i tregoi se ç'faj të rëndë kishte bërë Masha.

- Kjo nuk tregon aspak që ka huqe të këqija. Është vetëm çapkënllëk miturakësh, - i tha Levini për ta qetësuar.

- Po të shoh qejfprishur. Ç'ka ndodhur? Pse erdhe? - e pyeti Dolli. - Ç'bëhet atje?

Interesimi që tregoi i dha zemër Levinit, vendosi t'ia thoshte atë, për të cilën kishte ardhur.

- Nuk po vij që andej, isha në kopsht me Kitin. Është hera e dytë që grindemi... që kur ka ardhur Stiva.

Dolli e pa me atë shikimin e saj të zgjuar, që i kupton drejt gjërat.

- Thuamë të drejtën, me dorën në zemër më fol... jo në sjelljen dhe qëndrimin e Kitit, por në atë të atij zotërisë, a kishte diçka të atillë, që s'ka si i pëlqen bashkëshortit, diçka prej lapërdhari, fyese për të shoqin?

- Si të them... - nisi të fliste Dolli. - Jo, jo! Aty te qoshja qëndro! -

*1) Merrni me mend që vogëlushja... (fr.)*

iu kanos së bijës. - Njerëzit e salloneve sjelljen e tij do ta quanin të njëllojtë me atë të djemve të tjerë. *Il fait la cour à une jeune et jolie femme;* [1] bashkëshorti aristokrat duhet të krenohet me këtë.

- Po, po! - ia ktheu Levini i vrenjtur. - Po a e vure re?

- Jo vetëm unë, edhe Stivës i ra në sy. Pas çajit më tha me gojën e tij: *"Je crois que Vesllovski fait un petit brin de cour à Kiti* [2]

- E po, bukur fort. Tani jam i qetë. Do ta dëboj... - i tha Levini.

- Mos ke lojtur? - thirri e çmeritur Dolli. - Mblidhe mendjen, Kostja! - shtoi me të qeshur. - Tani shko te Fani, - i tha Mashës. - Në dëshiron, po flas me Stivën. Të nisen një orë e më përpara që këtej. Mund t'i thuhet që je duke pritur mysafirë. Ca si ai s'i kanë hije shtëpisë.

- Jo, do ta përzë unë vetë.

- Po do plasë sherri?

- Aspak. Përkundrazi, do kem rast të zbavitem, - tha Levini dhe sytë i lëshuan xixa. - Fale Mashën këtë herë, Dolli. S'do e përsërisë më, - tha kur pa fajtoren e vogël të vazhdonte të qëndronte në dhomë përpara së ëmës me krahët e lëshuar dhe po e shihte që nën vetulla, në pritje të shikimit të saj.

E ëma e pa. Vajza ia shkrepi të qarit, mbështeti ballin në pëqirin e saj dhe Dolli i vuri dorën në kokën e vogël.

"E ç'mund të ketë të përbashkët ndërmjet nesh dhe atij? S'ka ç'na duhet," - tha me vete Levini dhe doli të gjente Vesllovskin.

Kur po kalonte në korridor, dha urdhër të bënin gati karrocën se donte të vinte në stacionin e trenit.

- Dje iu thye një balestër, - i tha shërbëtori.

- Atëherë bëni gati karron dhe sa më shpejt. Po mysafiri ku është?

- Në dhomën e tij.

Levini e gjeti Vasenjkën duke nxjerrë plaçkat nga valixhja; mbi tryezë kishte hapur romancat e reja, po përgatiste qillotat për të kalëruar.

O ngaqë në fytyrën e Levinit vuri re diçka të jashtëzakonshme, o vetë ai kishte kuptuar që në këtë shtëpi *ce petit brin de cour* [3] nuk shkonin fare, por Vasenjka dukej paksa i turbulluar (aq sa mund të turbullohet një aristokrat sallonesh), kur pa të hynte Levini.

- Me këto qillota kalëroni? - e pyeti Levini.

- Po, - i tha Vasenjka dhe zuri t'i mbërthente, duke qeshur pa teklif.

Ishte djalë i mirë, kjo dukej, dhe Levinit i erdhi turp nga vetja, si

*1) I vjen rrotull një gruaje të bukur (fr.)*

*2) Them se Vesllovski i vjen rrotull Kitit (fr.)*

*3) ato komplimente të vogla (fr.)*



zot shtëpie që ishte, kur e pikasi atë turbullim të Vasenjkës.

Mbi tryezë pa copën e shkopit që e thyer kur po bënin gjimnastikë në mëngjes; Levini e mori dhe zuri të shkëpuste ashkla nga maja e thyer; nuk po dinte si t'ia fillonte muhabetin.

- Desha... - i tha dhe u ndal, por sakaq iu kujtua Kiti, e pa i vendosur mysafirin dhe i tha: - U thashë të bëjnë gati karrocën për ju.

- Si thatë? - e pyeti i habitur Vasenjka. - Karrocën për mua?

- Po, për t'ju çuar në stacionin e trenit, - i shpjegoi i murrëtyer Levini, duke vazhduar të këpuste ashkla nga maja e shkopit të thyer.

- Mos ka ndodhur ndonjë gjë?

- Pres të më vijnë njerëz, - i tha Levini, duke thyer gjithë më shpejt ashkla nga maja e shkopit me gishtat e fortë. - Jo, as njerëz nuk pres e asgjë s'më ka ndodhur, por, ju lutem të largoheni një orë e më përpara nga shtëpia ime. Shpjegojeni si të doni këtë harbutëri timen.

Vasenjka drejtoi trupin.

- Ju lutem, më shpjegoni... - tha tërë dinjitet, pasi e kuptoi si qëndronte puna.

- Nuk kam si jua shpjegoj, - i tha Levini me zë të shtruar, duke u munduar të mos i dridheshin muskujt e mollëzave. - Do bënit mirë të mos kërkonit ta dinit arsyen.

Tha kështu dhe e theu më dysh shkopin e mbetur, me një lëvizje të shpejtë e kapi copën që po binte.

U duk sheshit që këto duar tërë deje që dridheshin, forcën e të cilave e kishte parë me sytë e tij sot në mëngjes gjatë ushtrimeve gjimnastikore, sytë që lëshonin xixa, zëri i shtruar, mollëzat që i dridheshin e bindën Vasenjkën më shumë se vetë fjalët. Rrudhi supet, qeshi kithët me përbuzje dhe u përkul lehtë.

- A mund ta takoj Obllonskin?

Rrudhja e supeve dhe nënqeshja e kithët nuk ia ngritën edhe më nervat Levinit. "E ç'i mbeti të bënte tjetër?" - tha me vete.

- Do i them të vijë këtu.

- Po kjo s'ka pikën e kuptimit! - i tha Stepan Arkadiçi shokut, kur ky i tregoi si qëndronte puna. Iu afrua Levinit në kopsht, ku ky po priste të largohej Vesllovski. - *Mais c'est ridicule!* [1] Ç'mizë të paska kafshuar? *Mais c'est du dernier ridicule!* [2] E me ç'mendje shkoke, në rast se një djalë...

Por, me sa dukej, vendi ku e kishte kafshuar miza Levinin ende

*1) Po kjo është qesharake! (fr.)*

*2) Është qesharake sa s'ka ku të vejë! (fr.)*

dhimbte, sepse u zbeh e u bë dyll kur Stepan Arkadiçi u orvat t'i shpjegonte shkakun. S'e la të hapte gojë.

- Të lutem, pa shpjegime! S'kam si bëj ndryshe! Më vjen shumë turp nga ti dhe nga ai. Besoj që nuk ka për t'u hidhëruar shumë nga kjo që i ndodhi, kurse unë dhe ime shoqe s'kemi si e honepsim dot praninë e tij në këtë shtëpi.

- Po kjo është fyerje! *Et puis ç'est ridicule.* [1]

- Edhe për mua fyerje është, po edhe brengosëse është! Nuk e shoh veten me faj, s'kam pse vuaj kështu!

- S'e prisja këtë nga ti! *On peut être jaloux, mais à ce point, ç'est du dernier ridicule!* [2]

Levini i ktheu krahët dhe u largua në thellësi të kopshtit, i vetëm ecejaku në ruginë. Pas pak dëgjoi zhurmën e rrotave të karros dhe përmes degëve të drurëve pa Vasenjkën të ulur në sanë (si për dreq në karro nuk kishte ndenjëse), me kësulën skoceze me fjongo në kokë, duke u lëkundur e troshitur.

"Po kjo ç'të jetë?" - pyeti veten Levini, kur shërbëtori doli me vrap nga shtëpia dhe e ndali karron. Ishte mekaniku gjerman, që e kishin harruar. Pasi iu përkul Vesllovskit, hipi në karro.

Stepan Arkadiçi dhe princesha qenë të indinjuar nga kjo që bëri Levini. Ky e ndiente që ishte bërë qesharak, veten e ndiente të poshtëruar ligsht, por kur kujtoi skungullimin e makthshëm që kishin kaluar ai dhe e shoqja, e pyeti veten: "Si do bëja në një rast tjetër të ngjashëm?" Dhe po vetë u përgjigj: "Po kështu!"

Me tërë këtë që ngjau u zbavitën dhe u argëtuan paq, me përjashtim të princeshës: bisedonin me gjallëri e shpengim, punët i bënin më me ëndje se më parë, ashtu siç bëjnë fëmijët pas ndonjë dënimi të falur, apo të rriturit pas një pritjeje të lodhshme e të mërzitshme. Kur princesha u largua për në dhomën e saj, për dëbimin e Vasenjkës zunë të flisnin si për një ndodhi të hershme. Dolli, që kishte trashëguar nga i ati dhuntinë e të treguarit bukur dhe mendjehollë, për të tretën apo për të katërtën herë, gjithmonë me ca hollësi të reja, më të kripura, që e bënin Varenjkën të shkrihej gazit duke mbajtur me duar brinjët, po thoshte që, kur po bëhej gati të zbukurohej me ca fjongo, për ta bërë mysafirin t'i vinte vërdallë, kishte dëgjuar rrapëllimën e rrotave të karros.

- E cilin pashë hipur, thoni ju? Vasenjkën, dora vetë, me kësulën skoceze me fjongo në kokë, me romancat nën sqetull, me qillotat prej lëkure ulur në sanë. As me karrocë nuk e nisën zavallin, por me karro. Sakaq dëgjova të thirrura: "Prisni! Prisni!" " E po, - thashë me vete, - do ju qenka dhimbsur gjynahqari". Po ç'më panë sytë? Futën në karro edhe gjermanin trashaluq... Më shkuan dëm fjongot, me të cilat u pispillosa aq me merak!

*1) Është qesharake, pra (fr.)*

*2) Mund të bëhet xheloz, po jo deri në këtë pikë! Është sa më s'bëhet qesharake! (fr.)*



## XVI

Daria Aleksandrovna fjalën që tha e çoi në vend: vajti te Ana. I kuptonte ndjenjat e Kitit e të Levinit për ta, por e quante për detyrë t'i bënte vizitë Anës dhe t'i tregonte që ndjenja e saj për të ishte e mëparshmja, pavarësisht nga ndryshimi i gjendjes së saj në shoqëri.

Për të qenë krejt e pavarur nga Levinët, porositi një karrocë me qira, por me ta marrë vesh, Levini e qortoi:

- E pse mendon se s'më ardhka mirë që po u bën vizitë? Që porosite karrocë, më hidhërove, aq më tepër që fshatarët të thonë se do të shpien dhe kurrë nuk të shpien aq larg. Në s'do të më mbetet hatri, shko me karrocën time.

Ditën e caktuar përgatitën për të karrocën me katër kuaj që mund ta çonte brenda ditës. Levinit vërtet që i duheshin kuajt: duhej çuar princesha; duheshin edhe për maminë, por i vinte keq që kunata t'i hidhte në erë paratë për karrocën me qira, Obllonskët ishin hollë nga vakti. U nisën herët në mëngjes, për siguri Levini caktoi shoqërues ekonomatin. Daria Aleksandrovna zuri të kotej dhe u zgjua kur arritën te hani ku do të ndërronin kuajt. Si piu çaj te fshatari i pasur, ku kishte ndalur Levini duke shkuar për te Svijazhski dhe kuvendoi ndopak me fshatarkat për fëmijët dhe me plakun për kont Vronskin, për të cilin ky s'i kurseu fjalët e mira, në orën dhjetë u nisën përsëri për rrugë. Ndryshe nga jeta e ngarkuar në familje, ku s'kishte kohë të zhytej në të thella, tani Daria Aleksandrovna solli në mendje jetën që bënte, e peshoi mirë e mirë çdo detaj të saj dhe u habit sa të çuditshme ishin mendimet që i vërshuan. Mendoi për fëmijët: princesha, por sidomos Kiti, i kishin dhënë fjalën se do kujdeseshin, por meraku ishte merak. Sakaq mendja i shkoi te jeta që e priste në Moskë: duhej zënë një shtëpi e re, duheshin blerë mobilje të reja, vajzës së madhe i duhej peliçe. I erdhën edhe mendime për të ardhmen më të largët: si do ia bënte për shkollimin e fëmijëve. "Për vajzat do bëj si do bëj, por djemtë duhet të marrin shkollë të lartë,"- tha me vete. Nuk shpresonte t'i bëhej krahë Stiva, duhej t'i përballonte e

vetme vështirësitë, por edhe me ndihmën e njerëzve të mirë. "Po sikur të mbetem përsëri shtatzënë?"- pyeti veten dhe iu mbush trupi me mornica. Iu kujtuan fjalët që i kishte thënë fshatarka e re dhe e bukur në han, kur e kishte pyetur në kishte fëmijë?

- Kisha një vajzë, por ma mori Zoti! E varrosëm në kreshmët.

- A të vjen keq? - e pyeti Daria Aleksandrovna.

- E pse të më vijë keq? Plaku e ka vatrën plot me nipër e mbesa. Telashet do shtoheshin. Fëmija s'të lë të bësh as punë e as zanat, të lidh duar e këmbë.

Përgjigjja me shprehjen ëmbëloshe në fytyrën e fshatarkës së bukur i qe dukur e neveritshme; pasi e peshoi në kokë tani, gjeti në të cinizëm, por edhe doza të së vërtetës.

"E ç'gëzime kam patur gjatë këtyre pesëmbëdhjetë vjet jete bashkëshortore, - tha me vete Daria Aleksandrovna. - Vetëm shtatzani, të vjella, mpirje të mendjes, shpërfillje për njerëzit, shëmtim dhe akaret. Edhe Kiti, që është e re dhe e bukur, sa shumë që është prishur, kurse unë shtatzënë bëhem që s'shihem dot me sy. Po lindjet, të dhemburat e tmerrshme, ajo minuta e fundit?... Pastaj të ushqyerit me gji, netët pa gjumë e sa e sa mundime të tjera..." Iu mbush trupi me pupurriqa, kur kujtoi si i çaheshin thithkat e gjinjve, si lebetitej kur i sëmureshin fëmijët, sa shumë mund e nerva i kushtonte kujdesi për mirërritjen, për edukimin, për shkollimin e tyre. Dhe përsëri në mendje iu ringjall kujtimi i hidhur që ia ndrydhte ngahera zemrën prej nëne: vdekja e djalit të fundit nga grykët, varrimi, shpërfillja e përgjithshme para atij arkivoli të vogël ngjyrë trëndafili dhe pikëllimi zemërndrydhës që ndjeu kur pa atë ballë të vockël të verdhë dyll, me ato kaçurrela të buta në tëmtha, atë gojë të vockël gjysmë të hapur, që dukej sikur shprehte habi, në çastin që po i vinin kapakun trëndafili me një kryq të vogël sipër.

"E përse të gjitha këto? Ç'të mira do kem prej këtyre? S'kam parë një ditë të mirë, s'kam patur një minutë prehje, herë shtatzënë, herë me foshnjë në gji, gjithmonë noprane, grindavece, duke vuajtur vetë dhe duke bërë edhe të tjerët të vuajnë, fillikat e vetme, siç jam, do i rris fëmijët të mjerë, të edukuar keq, të varfër. Dhe tani, po të mos e kisha kaluar jetën te Levinët, as vetë s'e di si do ia bëja. Kostja dhe Kiti sillen aq mirë, sa s'e ndiej veten ligsht, por kjo s'ka si vazhdon gjatë. Do kenë fëmijët e tyre, s'do kenë mundësi të më ndihmojnë. Për babain as që mund të bëhet fjalë. Në bëfsha diçka për fëmijët, vetëm duke u zgjatur dorën të tjerëve, duke poshtëruar veten... Pas gjithë kësaj mund të shpresoj vetëm një gjë: fëmijët të bëhen të hairit. Po sa shumë duhet të



lodhem e të drobitem që ta arrij? Jeta ime ka marrë fund!" Iu ndërmendën fjalët e fshatarkës së re e të bukur, u drodh e lebetitur, por s'kishte si të mos e pranonte që në to kishte doza të së vërtetës.

- Kemi edhe shumë rrugë, Mihail? - e pyeti ekonomatin, që t'i davariste këto mendime zymtake.

- Edhe nja tetë kilometra akoma.

Te ura e fshatit u doli përpara një tufë fshatarkash me xunktha në krahë; ndalën dhe panë karrocën. Daria Aleksandrovnës iu dukën të shëndetshme dhe gazmore, i ndollën zilinë e jetës pa telashe. "Ja, jetojnë, e gëzojnë të ritë, e shijojnë të mirën, - vazhdoi të mendonte. - Kurse unë vetëm tani po e shoh jetën si duhet, sikur sapo kam dalë nga burgu. Se burg është jeta që bëj. Të tjerët jetojnë: fshatarkat, ime motër, Natalia, Varenjka, Ana, tek e cila po shkoj... Vetëm unë nuk jetoj. Po Anës ç'kanë që i bien në qafë? Pse, mos jam më e mirë se ajo unë?

Ja, unë kam një burrë që e dua, jo ashtu si do të dëshiroja, por e dua, kurse Ana të vetin s'e ka dashur. E ç'faj paska? Ana do të jetojë. Zoti na e ka futur në shpirt këtë dëshirë. Ka shumë të ngjarë që edhe unë të kisha vepruar si ajo. As tani s'e them dot, në bëra apo nuk bëra mirë atëherë që ia dëgjova fjalën. Duhej ta kisha lënë burrin dhe të filloja një jetë të re. Mund edhe të dashuroja e të isha e dashuruar. Mos rroj më mirë kështu? Stivën unë nuk e respektoj, ia kam nevojën, ndaj dhe e duroj. Po pse, mos qenka më e mirë se ndarja kjo? Atëherë, ndoshta, mund t'i pëlqeja ndojkujt, e kisha ende bukurinë," - tha me vete Daria Aleksandrovna dhe deshi të shihej në pasqyrë, por kur pa kurrizet e karrocierit dhe të ekonomatit që korkoliteshin, pati frikë mos e shihnin ç'po bënte dhe s'e nxori nga çanta. Por edhe pa e parë veten në pasqyrë mendonte që edhe tani nuk ishte vonë; iu kujtua Sergei Ivaniçi që tregohej i dashur me të, një mik i Stivës, Turovcini zemërmirë, të dy bashkë u përkujdesën për fëmijët e sëmurë; po ishte edhe një djalë i ri, që, siç i tha i shoqi me të qeshur, e gjente më të bukurën e të trija motrave. Idile të pasionshme, nga më të pamundurit iu fanitën në ato çaste Daria Aleksandrovnës. "Ana bëri shumë mirë, s'kam përse e qortoj. Është vetë e lumtur, bën të lumtur edhe një tjetër, nuk është e lënë pas dore kështu si unë, me siguri, është e freskët, e zgjuar, e çelur, e zonja për çdo gjë," - tha me vete Dolli dhe një buzagaz prej lozonjareje i bredhëroi në fytyrë, ngaqë duke sjellë në mendje dashurinë e Anës, përfytyroi për veten një idil të ngjashëm me një burrë të imagjinuar, që do kishte rënë në dashuri me të. Edhe ajo, ashtu si Ana, do ia tregonte të gjitha të shoqit. Vuri buzën në gaz kur përfytyroi habinë dhe hutimin e Stepan

Arkadiçit.

E rrethuar nga këto ëndërrime, Daria Aleksandrovna kishte mbërritur te kthesa e rrugës që të çonte në pronën e Vronskit.

## XVII

Karroca ndali buzë një are me thekër, ku qëndronin pranë një qerreje disa fshatarë. Ekonomati bëri të zbriste, por pastaj ndërroi mendje: me zë urdhërues u thirri fshatarëve dhe u bëri shenjë me dorë t'i afroheshin. Veriu, që ua kishte flladitur fytyrat kur po ecnin në mëngjes, s'ishte më, kuajt e mbytur në djersë përzinin me zemërim zekthat që u binin në qafë, kumbimi metalik i kosave që mprihnin te qerrja pushoi. Njëri nga fshatarët u ngrit dhe iu afrua.

- Tundu! - i thirri ekonomati fshatarit këmbëzbathur, që shkelte ngadalë mbi baltën e tharë të udhës. Plaku i kërrusur, me flokët kaçurrela të lidhura rreth kokës, me këmishën e nxirë nga djersa shpejtoi hapin dhe mbështeti krahun e thekur nga dielli pas karrocës.

- Çifligu i kontit Vronski është ky?

- Ai është. Vozdizhenskoje. Si të bëni një copë rrugë, kthehuni nga e majta dhe do arrini. Te konti po shkoni?

- Aty është, or mik? - e pyeti Daria Aleksandrovna, që s'dinte si ta pyeste fshatarin për Anën.

- Aty duhet të jetë, - ia ktheu fshatari, duke u mbështetur sa te njëra këmbë te tjetra dhe duke lënë gjurmët e shputave mbi pluhurin e rrugës. - Në shtëpi duhet të jetë, - përsëriti për të mbajtur gjallë muhabetin. - Dje u erdhën mysafirë. Ca u vijnë e ca u ikin, s'kanë të numëruar... Ç'do, more, - e pyeti djaloshin që po e thërriste nga qerrja. - Po, vërtet! Qëpari kaluan këtej kaluar për të parë arën. Tani në shtëpi duhet të jenë. Po ju nga vini?

- Që larg, - i tha karrocieri. - Edhe pak na mbeti, thua?

- Arritët, ju thashë. Me të kthyer, arritët, - përsëriti plaku dhe tregoi me dorë bërrylin e udhës.

Në këtë e sipër karrocës iu afrua një djalë bojalli e truplidhur.

- Mos u duhen argatë për korrjet? - pyeti.

- S'e di, or pëllumb.

Karroca u nis, por s'kishin arritur deri te kthesa kur u dëgjua thirrja e fshatarit plak:

- Ndal! Qëndro!



Bashkë me plakun u thirri edhe dikush tjetër. Karrocieri i mbajti kuajt.

- Ja ku janë! Po vijnë! Të ngarë që i bëjnë, - tha plaku.

Ishte Vronski me xhokein, Vesllovski me Anën, kurse në kaloshinë rrinte princesha Varvara me Svijazhskin. Kishin dalë për shëtitje dhe për të parë makinat e reja korrëse. Kur u afruan, i lanë kuajt të ecnin me hap: përpara të tjerëve kalëronte Ana me Vesllovskin. Ajo kishte hipur në një kalë shtatvogël nazik të racës angleze, me jele të qethura dhe me bisht të shkurtër. Koka e bukur me leshrat e zeza që i dilnin poshtë kapeles së lartë, supet e mbushura, beli i hollë, ku puthitej jeleku i shkurtër i amazonkës, pamja e qetë dhe hireshumë majë kalit e mahnitën Dollin.

Sapo e pa, s'iu duk e hijshme që Ana kalëronte, se ca zonja të këtilla vetëm spitulloheshin për t'u pëlqyer meshkujve, e kjo s'i kishte hije Anës në gjendjen e saj, por kur e pa më nga afër, e ndryshoi paramendimin që sapo i kishte feksur. Ana ishte si rrallëkush elegante dhe hamgjitëse, por ishte dhe po aq e thjeshtë, e qetë, dinjitare, lëvizjet i bënte të matura, veshjen e kishte të goditur, pa asnjë teprim.

Përbri Anës, në një kalë kërr kavalerie, me kofshët e trasha të shtrira përpara kapardisej Vasenjka Vesllovski me kësulën skoceze, me kordelet që valviteshin; Daria Aleksandrovna, kur e pa, s'e përmbajti dot të qeshurit e hareshëm. Pas tyre vinte Vronski hipur në një kalë shegan race të nxehur nga vrapi. Kalorësi ia shtrëngoi frerin që të ecte më ngadalë. Pas tij vinte një burrë shtatvogël, i veshur me kostum xhokei. Kaloshina e re, që e tërhiqte një kalë i zi trupmadh, ku rrinte Svijazhski dhe princesha Varvara, i arriti kalorësit.

Kur e njohu gruan që rrinte strukur në qoshe të karrocës së vjetër, Anës i qeshi fytyra e bukur, lëshoi një britmë habie dhe gëzimi, fërgëlloi në shalë dhe e ngau kalin me galop; me t'iu afruar karrocës, i zbriti kalit pa ndihmën e ndokujt, dhe duke mbajtur në dorë pelerinën e amazonës u derdh përpara që të takonte Dollin.

- Thashë me vete që ishte ti, por s'më besohej! Ç'gëzim i madh! S'e merr dot me mend sa shumë më lumturove! - i tha dhe herë ia shtrëngonte faqen pas fytyrës, herë e puthte Dollin me mall dhe herë largohej paksa, për ta parë më mirë, me buzën në gaz. - Ç'gëzim i madh! Aleksei! - tha dhe ktheu kokën nga Vronski, që i kishte zbritur kalit dhe po u afrohej. Hoqi kapelen e lartë bojë gri dhe u përshëndet me Dollin.

- Nuk mund ta merrni dot me mendje sa shumë na gëzuat që na urdhëruat, - i tha ky duke i dhënë një kuptim të veçantë fjalëve që thoshte. Buzagazi i të kënaqurit linte t'i dukeshin dhëmbët e bukur e të shndritshëm.

Pa zbritur nga kali, Vasenjka Vesllovski e përshëndeti mysafiren duke hequr kësulën me kordele e duke e tundur sipër kokës.

- Njihuni me princeshë Varvarën, - i tha Ana Dollit, që e pa me shikim pyetës.

-Ah! - mërmëriti Daria Aleksandrovna dhe nëpër fytyrë i rrëshqiti një hije pakënaqësie.

Princesha Varvara ishte tezja e të shoqit, kishte dëgjuar për të dhe nuk e respektonte. E dinte që rronte në kurrizin e kushërinjve të pasur, tani i kishte zënë derën Vronskit, që s'i binte kurrgjë. Ishte një fyerje për fisin e të shoqit. Kjo e pikasi hijen e pakënaqësisë në fytyrën e Dollit, u turbullua, u skuq, e lëshoi nga dora cepin e pelerinës që mbante krahëve dhe u pengua. Daria Aleksandrovna e përshëndeti ftohtë. Svijazhskin ajo e njihte, ky e pyeti si ia kalonte miku i tij i çuditshëm me nusen e re, dhe, si u hodhi një sy kuajve aspak të pashëm dhe karrocës së vjetër, tha që zonjat të udhëtonin në kaloshinë.

- Kurse unë po i hipi këtij vocërrakut, - shtoi. - Mos kini frikë, kali është i urtë dhe princesha di ta ngasë mirë.

- Jo, rrini më mirë kështu si ishit, ne po udhëtojmë në karrocë, - tha Ana dhe i futi krahun Dollit.

Daria Aleksandrovna mbeti pa mendje nga kaloshina elegante, që ndrinte e vetëtinte, nga kuajt e racave të zgjedhura, nga fytyrat e ngazëllyera e vetëtitëse që e rrethuan. Por e mahniti sidomos ndryshimi i madh që kishte pësuar Ana e saj e dashur, që e njihte aq mirë. Një gruaje tjetër, më pak mendjehollë e symprehtë, që nuk e kishte njohur më parë Anën, por edhe që nuk kishte përjetuar tërë atë vërshim mendimesh, që përjetoi Dolli në këtë udhëtim, nuk do i binte në sy asgjë e veçantë tek Ana. Kurse Dolli u alanit nga ajo bukuri mahnitëse, që u vjen grave vetëm në çastet e dashurisë, është e përkohshme, kalimtare, por ajo po e shihte në këto çaste tek Ana. Çdo tipar i fytyrës së saj: prekat mezi të dukshme në faqe e mjekër, vija e buzëve, buzëqeshja që ia mbulonte fytyrën, vezëllitja e syve të zinj, lëvizjet e shpejta dhe gracioze, kumbimi i zërit që sikur i dilte nga kraharori, madje edhe mënyra zemërake-ledhatore, me të cilën iu përgjigj Vesllovskit, kur ky i kërkoi leje të kalëronte në vocërrakun e saj, gjithçka që thoshte e bënte i kishte hije sa s'thuhet. Dukej sikur ajo vetë ishte e vetëdijshme për këtë dhe hazdisej me gjithë shpirt.

Me t'u ulur në karrocë, shoqet se përse u ndien të turbulluara. Ana qëndroi disi e hutuar nga pesha e shikimit pyetës të Dollit; kjo vetë, nga ana e saj, u ndje disi e turpëruar pas fjalëve që shqiptoi Svijazhski se do



i hipte vocërrakut të Anës, që ato të udhëtonin në kaloshinë e jo në karrocën e vjetër.

Edhe ekonomati me karrocierin s'e ndien veten mirë pas atyre fjalëve të Svijazhskit. Për ta mposhtur sikletin, ekonomati u kujdes me zell të madh për zonjat, që këto të rehatoheshin sa më mirë. Ndryshe nga ky, karrocieri sedërli i hodhi një vështrim përçmues zioshit të kaloshinit, ngaqë ishte më se i sigurt që me atë trok ai kalë ishte i përshtatshëm vetëm për të dalë shëtitje dhe s'kishte këllqe të bënte as pesëdhjetë kilometra udhë me vrap; e pra, kuajt e tij një largësi të tillë e kishin bërë me një frymë.

Fshatarët pranë qerres qëndronin të gjithë në këmbë, shihnin me kërshëri e ëndje takimin miqësor të zotërinjve, duke mos lënë pa bërë edhe ndonjë vërejtje.

- Gëzim të madh treguan, paskan kohë që s'qenkan parë, - tha plaku kaçurrels me flokët e lidhur rreth ballit.

- Hë, xha Gerasim, me atë zioshin trupmadh sa hap e mbyll sytë do i çoje duajt në lëmë. Mbaron punë shpejt me të!

- Po kjo me pantallona, burrë apo grua të jetë? - tha njëri prej tyre, duke treguar nga Vasenjka Vesllovski, që po kërcente në shalën për gra të kalit të Anës.

- Burrë është. E pe sa serbes i hipi kalit?

- Hë, djema? A s'marrim një sy gjumë?

- E ku të flihet pas tërë kësaj! - Dhe plaku pa vëngër diellin. - Pale pastaj, që kaloi dhe vakti i drekës. Merrni kosat dhe, o burra!

## XVIII

Anës i ra në sy fytyra e dobësuar dhe e lodhur e Dollit me zhubrat e rrudhat e mbuluara nga pluhuri dhe deshi t'i thoshte atë që mendonte, domethënë që ishte dobësuar, por kur iu kujtua që ajo vetë ishte zbukuruar, e këtë ajo e vuri re në shikimin e kunatës, psherëtiu dhe i foli për veten.

- Ja, ti më vështron e, me siguri, thua me vete: " A është, vallë, e lumtur në gjendjen në të cilën ndodhet?" Turp më vjen ta them, por jam në mënyrë të pafalshme e lumtur. Më ndodhi diçka fantastike, siç ndodh në ëndërr kur të pushton makthi e lemeria nga ndonjë tmerr dhe zgjohesh e sheh që ishte ëndërr. E pra, u zgjova. Hoqa shumë, vuajta shumë, tani i hodha prapa krahëve të gjitha. Sidomos këtë kohë që rrojmë në çiflig, jam shumë e lumtur! - Foli me një nënqeshje të lehtë, pa me drojë e tutje

Dollin.

- Më bëhet qejfi shumë! - i tha Dolli me zë ledhatues dhe buzagaz urimi, veç vuri re që ftohtësia me të cilën u shqiptuan këto fjalë ishte më e theksuar se brendia e shprehur. - Zemra mal më bëhet për ty! Po pse s'më shkrove një gisht letër?

- Përse? Po sepse nuk kam guxuar. Ti e harron gjendjen time...

- Mua nuk ke guxuar të më shkruash? Po ti s'e di që unë...

Daria Aleksandrovna donte t'ia shprehte tërë ato mendime që i bloi në kokë atë mëngjes, por s'e gjeti me vend.

- Flasim më vonë për këtë. Po këto ndërtime ç'janë? - tha për të këmbyer temën e bisedës. - Dhe qenka një qytezë e tërë!

Por Ana nuk i ktheu përgjigje.

- Jo, Dolli, më fol për gjendjen time, ç'mendim ke? - nguli këmbë Ana.

- Për mendimin tim... - nisi Dolli, por atë çast Vasenjka Vesllovski, kaluar në shalën grarishte, duke u hedhur rëndë, kaloi me galop përbri tyre.

Ana as që e ktheu kokën, por Dollit përsëri iu duk se karroca nuk ishte vend i përshtatshëm për biseda të tilla, ndaj i ra shkurt:

- Unë asgjë nuk mendoj, - i tha. - Të kam dashur dhe kur e do tjetrin, e do të tërin siç është e jo si do të dëshiroje ti të ishte.

Ana e hoqi vështrimin nga fytyra e shoqes dhe picërroi sytë (ishte një zakon i ri i saj, që Dolli nuk ia njihte), ra në mendime, duke u përpjekur të depërtonte sa më thellë në kuptimin e këtyre fjalëve. Dukej që i kuptoi ashtu siç i pëlqente, ndaj tha:

- Edhe sikur të kesh mëkate, i ke larë me këtë vizitë që më bëre dhe me fjalët që më the.

Dolli vuri se si iu rrëmbushën sytë. Ia shtrëngoi dorën heshturazi.

- S'më the, ç'janë këto ndërtime? - e pyeti përsëri Dolli pas një heshtjeje të shkurtër.

- Janë shtëpitë e të punësuarve, stallat, - iu përgjigj Ana. - Këtu fillon parku. Aleksei e përtëriu çifligun, iu vu punëve me gjongël, s'e prisja këtë prej tij. E tregoi veten njeri të llogarisë, deri dhe dorështrënguar në qeverisje. Veç, vetëm në punët e çifligut. Kur është fjala për harxhimin e dhjetra mijëra rublave, as që pyet fare, - i tha me një buzagaz prej finokeje të lumturuar, me të cilin flasin shpesh gratë për ndonjë tipar të fshehtë të atij që dashurojnë dhe që vetëm ato e dinë. - E sheh atë ndërtesë të madhe? Është spitali i ri. Mendoj se do vejë mbi njëqind mijë rubla. I është vënë me mish e me shpirt kësaj pune. Dhe e di ç'e shtyu ta ndërtojë? Fshatarët i kërkuan t'ua shesë më lirë kullotat, ai s'pranoi, unë e qortova, e quajta dorështrënguar. Kuptohet, s'është se po e bën vetëm nga kjo që i thashë unë, do t'u mbushë mendjen të gjithëve që nuk është cingun. Në do ta dish, kjo s'është veçse një vogëlimë, por unë edhe më shumë e dua për këtë gjë. Tani do shohësh shtëpinë, e ka ndërtuar gjyshi, asgjë s'ka ndryshuar nga jashtë.



- Sa e bukur qenka! - tha Dolli dhe e pa me habi të sinqertë atë saraj me kolona, që hijeshohej edhe më nga blerimi i harlisur, i shumëngjyrshëm i drurëve të moçëm të kopshtit.

- Vërtet e bukur! Ç'pamje mahnitëse të sheh syri nga kati i sipërm!

Hynë në oborrin e shtruar me zall, të zbukuruar me një lulishte të vogël, ku dy kopshtarë po punonin lehet e bëra nga gurë të paskalitur e shtuf. Karroca ndali te porta e madhe e mbuluar.

- Ah, paskan ardhur! - tha Ana kur pa kuajt e shalës që po i çonin në stallë. - Të pëlqen kali im? Është racë angleze. Silleni këtu, më jepni ca sheqer. Po konti ku është?- i pyeti shërbëtorët që u derdhën t'u hapnin dyert e karrocës. - Ah, ja ku qenka! - tha kur e pa Vronskin të vinte drejt tyre bashkë me Vesllovskin.

- Në ç'dhomë do ta vini princeshën? - e pyeti Vronski frëngjisht; pa marrë ende përgjigje, u përshëndet edhe një herë me Daria Aleksandrovnën, iu afrua dhe i puthi dorën. - Më mirë do ishte në dhomën me ballkonin e madh.

- Oh, jo! Është larg nga unë! Më mirë në dhomën e qoshkut, do jemi më pranë. Epo, shkojmë, - tha Ana, pasi i dha kalit të dashur disa pafta sheqeri.

- *Et vous oubliez votre devoir* [1] - i tha ajo Vesllovskit që po i priste në krye të shkallëve.

- *Pardon, j'en ai tout plein les poches,* [2] - iu përgjigj ky duke qeshur dhe duke futur gishtat në xhepat e jelekut.

- *Mais vous venez trop tard* [3] - i tha ajo duke fshirë pëllëmbën me shami. Pastaj u kthye nga Dolli: - Do rrish ditë tek ne? Vetëm një? Nuk është e mundur!

- U dhashë fjalën të mive, kam edhe fëmijët, - tha Dolli me një barrë turp për bohçen që duhej të merrte në karrocë, por edhe për fytyrën e mbuluar me pluhur.

- Sa pak, Dolli, shpirte... Mirë, shohim e bëjmë. Shkojmë tani! -

1) *Ju i harroni detyrat që keni (fr.)*
2) *I kam xhepat plot me ato (fr.)*
3) *Por ju vini shumë vonë (fr.)*

Ana e çoi në dhomën e caktuar për mysafiren.

Nuk ishte dhoma më e mirë, por ishte sa më s'bëhet luksoze; Dolli s'kishte parë kurrë salltanet të tillë, i kujtoi dhomat më të zgjedhura të hoteleve të huaja.

- E di, Dolli, shpirte, sa e lumtur që jam? - i tha Ana që u ul vetëm për një minutë. - Më trego për të tutë. Stivën e takova fare pak, po ç'do më thoshte ai për fëmijët? Tanjën, vogëlushen time, si e kam? Është rritur, është bërë çupë e madhe, besoj?

- Po, është rritur, - i ra shkurt Daria Aleksandrovna, e habitur me veten që mundi t'i përgjigjej aq thatë pyetjes për fëmijët. - Po e kalojmë mirë te Levinët, - shtoi.

- Sikur ta dija që s'më përbuzni... mund të vinit të gjithë këtu te ne. Se Stiva është miku i vjetër i Alekseit, - tha dhe u skuq.

- Po. Por atje jemi aq mirë... - iu përgjigj Dolli e zënë ngushtë.

- Flas marrëzira, ngaqë jam shumë e gëzuar. Sa mirë bëre që erdhe! - i tha Ana dhe e puthi përsëri. - S'më ke thënë ç'mendim ke për mua; dua t'i di të gjitha. Një gjë më gëzon, që po më sheh ashtu siç jam. Kryesore për mua është që të mos mendojnë se dua t'u vërtetoj diçka të tjerëve. S'më duhet kjo, thjesht dua të jetoj; të mos i bëj keq njeriu, përveç vetes sime. Për këtë, besoj, se kam të drejtë? Është bisedë e gjatë, do flasim më vonë. Po shkoj të vishem, edhe ty do të të dërgoj shërbëtoren.

## XIX

Kur mbeti vetëm, Daria Aleksandrovna e hetoi me syrin e nikoqires çdo gjë të kësaj dhome. Gjithçka në këtë shtëpi po i bënte përshtypje të madhe, shija e hollë në çdo gjë dhe salltaneti i bollshëm i kujtuan luksin modern evropian, për të cilin kishte lexuar në romane, por në asnjë vend s'e kishte parë në Rusi, aq më tepër në fshat. Gjithçka ishte e re, e përtërirë: edhe tapiceria e rehatshme, edhe veshja shijehollë e mureve, edhe krevati me sustë, me dyshek të butë e me pallnik të veçantë e jastëçka të vogla me këllëfë taftaje. Lavamani ishte i mermertë, pasqyra e tualetit e punuar hollë, divani, pufet, tryeza e vogël, sahati i bronztë në mur, mbi oxhak, perdet e rënda; gjithçka në këtë dhomë ishte e re dhe e kushtueshme. Shërbëtorja elegante, e pispillosur, që erdhi t'i shërbente, kishte tualet të modës, qe veshur me shije të hollë, të kushtueshme si çdo orendi e kësaj dhome. Daria Aleksandrovna ishte meraklie pas



pastërtisë dhe rregullit, e çmonte zellin e atyre që shërbenin mirë, por tani e ndjeu veten si të mërdhirë para kësaj çupërline; sa s'i ra pika kur gjeti në plaçkat e sjella edhe një bluzë të arnuar, e fshehu shpejt e shpejt se mos ia shihte shërbëtorja. E pra, ishte ajo që mburrej me mjeshtërinë e të arnuarit dhe të mbushjes së vrimave me pe. E prishte me kët paranë, si kërciste t'i bënte të reja. Tani nuk është se po e qortonte veten për nikoqirllëkun, asaj thjesht s'po i vinte mirë. Sikur u shkarkua nga një barrë e rëndë kur pa të hynte Anushka, shërbëtorja e vjetër e Anës, që e njihte. Shërbëtoren elegante e kërkonte zonja. Anushka s'po dinte si t'ia shprehte gëzimin Daria Aleksandrovnës, i fliste pa pushim, e kaloi fjalën te gjendja e zonjës, u shpreh për dashurinë dhe besnikërinë e kontit për të, por Dollit kjo s'i pëlqeu.

- I shërbej që e vogël Ana Arkadievnës, e dua sa s'thuhet dhe s'më takon mua ta gjykoj, por... Se kështu, konti më duket që e do...

Daria Aleksandrovna s'e la ta mbaronte fjalën, i tha:

- Çoji këto për t'u larë, në s'e ke të vështirë.

- Si urdhëroni. Kemi dy rrobalarëse, rrobat i lajmë me makinë. Vetë konti mendon për të gjitha. Të rrallë janë burrat...

Dolli u ndje e lehtësuar kur pa Anën të hynte, i dha fund dërdëllitjes së Anushkës.

Ana kishte veshur një fustan të thjeshtë batiste. Dolli ia pa me vëmendje, e dinte sa e kushtueshme ishte ajo thjeshtësi.

- Njiheni me Anushkën, - i tha Ana.

Anës i qe kthyer qetësia, mbahej krejt shpenguar, i foli në një mënyrë të tillë, që sikur ia mbylli rrugën për të depërtuar në atë skutë të fshehtë të shpirtit, ku gëlonin ndjenjat dhe mendimet më të shtrenjta.

- Po vajzën si e ke, Ana? - e pyeti Dolli.

- Ani? (Kështu e thërriste të bijën). Mirë e kam. Është shëndoshur. Do ta shohësh? Morëm për taje një italiane. E mirë ishte, por budallaqe! Deshëm ta largonim, por vajza u mësua, e kemi edhe sot e kësaj dite.

- Po emrin, si? - e pyeti Dolli, por kur vuri se si u ngrys Ana nga kjo pyetje delikate, e ndryshoi sakaq temën e bisedës: - E si ia bëtë? Ia pretë gjirin? - e pyeti.

Anës i kishte djegur ajo pyetje e parë.

- Më pyete për emrin? Kjo e brengos Aleksein. S'ka emër, domethënë, është Karenina, - sqaroi Ana dhe picërroi sytë aq sa u dukën vetëm qepallat e bashkuara, që i dridheshin. - Por, - shtoi dhe fytyra iu çel, - për këtë do flasim më vonë. Eja ta tregoj. *Elle est très gentille.* [1]

1) *Është shumë e mirkë (fr.)*

Ka filluar të ecë këmbadoras.

Luksi i dhomës së fëmijës e la fare pa mend Daria Aleksandrovnën. Kishte karroca të vogla, të sjella nga Anglia, rrethore me rrota për ta mësuar fëmijën të ecte, një tryezë kadifeje si bilardo që të ecte këmbadoras, karrige lëkundëse, banjë të re, të tillë Dolli po shihte për herë të parë. Ishte mall anglez, i cilësisë më të mirë, që kushtonte me siguri shumë shtrenjtë. Dhoma qe e madhe, me tavan të lartë, me shumë dritë. Hynë kur po e ushqenin me lëng mishi, dukej që po hante vetë, sepse ishte laturisur dhe e kishte bërë me njolla gryksen. Në dhomën fqinjë dëgjoheshin zëra, flisnin në një frëngjishte të çuditshme. Me të dëgjuar zërin e Anës, doli dadoja angleze, një grua e gjatë, e mbajtur, por me një fytyrë aspak tërheqëse; menjëherë zuri të shfajësohej, ndonëse Ana s'e kishte bërë me faj.

Vogëlushja flokzezë, vetullzezë e faqekuqe i pëlqeu Daria Aleksandrovnës, ndonëse e pa mysafiren e panjohur e vrenjtur dhe e shtangur. Por edhe më shumë i pëlqeu kur eci këmbadoras. Dolli tha me vete se asnjë nga të sajët nuk ishte tërhequr ashtu. Kur e ulën në qilim dhe ia rregulluan rrobat, dukej si kukull. I shihte të mbledhurit me sytë vetëtitës, të qeshur, dukej që gëzohej se po e shihnin, pastaj mbështeti përsëri doçkat, hapi këmbët dhe eci përsëri këmbadoras.

Veç tërë mobilimi i dhomës dhe sidomos anglezja, nuk i pëlqyen Daria Aleksandrovnës. Në fillim u habit si e kishin pranuar një të tillë, për më tepër që vuri re se Ana, taja, dadoja dhe fëmija nuk para jepnin e mernin si dhe sa duhet. E kuptoi që ardhja këtu e nënës së foshnjës ishte diçka e jashtëzakonshme. Ana u përpoq t'i gjente ndonjë lodër vajzës, por nuk gjeti dot ndonjë për të qenë. Mysafirja u çudit edhe më kur e pyeti Anën sa kica i kishin dalë dhe Ana u gabua, sepse s'e dinte që kohët e fundit i kishin dalë edhe dy të reja.

- Ndonjëherë e ndiej të ndrydhur zemrën, më duket vetja e tepërt në këtë dhomë, - i tha Ana kur po dilnin. Ngriti bishtin e fustanit, që të mos i ngecte në lodrat e fëmijës te dera. - S'më ndodhte kështu me të parin.

- Unë mendova se do ishte ndryshe, - nëpërdhëmbi me zë të shuar Daria Aleksandrovna.

- Oh, jo! E di që pashë Seriozhën? - i tha duke kapsitur sytë e duke i picërruar sikur shihte diçka të largët. - Po flasim më vonë gjatë e gjerë. Veten e ndiej si të uritur që më kanë shtruar përpara një drekë të bollshme dhe s'di nga t'ia filloj. Dreka je ti, kuvendimi ynë ma shuan oreksin, s'kam patur njeri kujt t'ia hapja zemrën. *Mais je ne vous ferai grâce de rien* [1]. Dua të t'i them të gjitha. Por më parë të të njoh pak me njerëzit që do gjesh te ne. Po e nis nga zonjat. Është princesha Varvara, ti e njeh, e di ç'mendim keni ju me Stivën për të; Stiva thotë se synimi i vetëm i saj në jetë është t'u mbushë mendjen të tjerëve që qëndron më lart se teto Katerina Pavllovna. Kështu është, por është njeri i mirë, i jam shumë falënderuese. Në Peterburg më duhej *un chaperon* [2]. Ajo m'u gjend. Por, më beso, është e mirë. Falë saj e kalova më lehtë çdo gjë. Po e vë re që s'e kupton se sa në gjendje të vështirë u ndodha... në Peterburg. Këtu jam e qetë dhe e lumtur. Po edhe për këtë do flasim më vonë. Vazhdojmë. Svijazhski, kryetari i shoqatës së fisnikëve të kësaj ane, është burrë i mirë, po vë re që ia ka nevojën Alekseit. Se me tërë këtë pasuri që ka Aleksei, tani që u vendosëm në fshat, mund të bëhet njeri me peshë në këto anë. Është mysafir edhe Tushkeviçi, e njeh, ai që shoqërohej dendur me Betsin. E kanë pushuar nga puna, ka ardhur të rrijë ca ditë. Aleksei thotë se është tejet i këndshëm, po ta marrësh të atillë, siç dëshiron ai vetë të duket. *Et puis, il est comme il faut,* [3] siç thotë për të princesha Varvara. Është dhe Vesllovski.., e njeh. Djalë përsëmbari, - sqaroi dhe buzagazi i lozonjares ia rrudhi buzët. - E ç'ishte ajo e pabërë që i ndodhi me Levinin? Ia tregoi Alekseit. S'u zumë besë veshëve kur e dëgjuam. *Il est très gentil et naif.* [4] Burrat kanë nevojë të dëfrejnë, Alekseit i pëlqen të jetë i rrethuar nga njerëz, ndaj dhe i mbaj fort këta mysafirë. Kemi nevojë për gjallëri, për argëtime, që Aleksei ta ndiejë sa më mirë veten, të mos mërzitet. Do shohësh edhe ekonomatin. Është gjerman, burrë shumë i mirë, si zanatli s'e ka shokun. Aleksei e çmon shumë. Doktori është djalë i ri, s'e thua që është kokë e këmbë nihilist, por, e di, ha me thikë... Ama, si mjek është shumë i mirë. Pastaj dhe arkitekti... Me një fjalë, *une petite cour.* [5]

## XX

- Princeshë, ju solla Dollin, donit shumë që ta shihnit, - i tha Ana princeshë Varvarës, që rrinte në tarracën e gurtë në hije me gjergjefin përpara dhe po qëndiste një shpinëzë kolltuku për kontin Aleksei Kirilloviç

1) *Por do të të shfrytëzoje pa mëshirë (fr.)*
2) *një shoqëruese (fr.)*
3) *Veç kësaj është edhe ashtu si duhet (fr.)*
4) *Është shumë i sjellshëm dhe naiv (fr.)*
5) *një oborr i vogël fisnikësh (fr.)*

Vronskin. - Thotë se s'do të vërë gjë në gojë para drekës, por ju urdhëroni t'i sjellin mëngjesin. Po shkoj të gjej Aleksein dhe t'i sjell këtu që të gjithë.

Princesha Varvara e priti Dollin me përzemërsi, por edhe me njëfarë pekuli, menjëherë filloi t'i shpjegonte arsyen pse kishte ardhur te Ana: e donte më shumë se e motra, Katerina Pavllovna, ndonëse kjo e kishte rritur, tani që Anës të gjithë i kishin kthyer krahët, - e ndiente për detyrë t'i qëndronte pranë.

- Sapo të pranojë i shoqi të ndahen, do tërhiqem përsëri në vetminë time; tani e ndiej që jam e dobishme, do bëj detyrën time, sado e vështirë qoftë. S'jam si të tjerët... Dhe ti bëre mirë që erdhe... Shkojnë si s'ka më mirë, çift i goditur. I takon Zotit t'i gjykojë e jo neve. Rastet si ky s'kanë të numëruar, por askush s'thotë një fjalë. Edhe në sallone i pranojnë. Pastaj *c'est un intèrier si joli, si comme il faut. Tout-a- fait à l'anglaise. On se rèunit le matin au breakfast et puis on se sèpare.* [1] Secili bën ç'të dojë deri në orën shtatë, kur shtrohet buka. Bëri mirë Stiva që të dërgoi. S'bën keq të kapet fort pas tyre. E di, përmes të ëmës dhe vëllait Vronski të gjitha i arrin. Pale që s'e ka shokun si bujar. S'të ka folur për spitalin që po ndërton? *Ce sera admirable* [2], çdo gjë nga Parisi.

Monologun e plakoshes e ndërpreu Ana, që erdhi bashkë me burrat. Deri në shtatë kishte dhe dy orë, secili zuri të shfaqte mendimin si ta kalonin sa më mirë kohën. Kishte shumë variante dëfrimesh, nuk ngjanin fare me ato të Pokrovskojes.

- *Une partie de lawn tennis* [3], - me buzëqeshjen ëmbëloshe në fytyrën e bukuroshit propozoi Vesllovski. - Do jemi bashkë, Ana Arkadievna.

- Është vapë. Shëtisim në kopsht më mirë, vozisim dhe me varka, Daria Aleksandrovna do sodisë brigjet, - tha Vrosnki.

- Si të doni ju, - tha Svijazhski.

- Edhe unë ashtu them, si Aleksei, - tha Ana.

Vesllovski me Tushkeviçin shkuan të bënin gati varkën.

Ana me Svijazhskin dhe Dolli me Vronskin ecën nëpër rruginën e kopshtit. Dolli ndihej disi e turbulluar dhe e shokuar në këtë mjedis krejt të ri për të. Se kur e mendonte me vete atë që bëri Ana, jo vetëm e përligjte, por edhe e miratonte. Siç ndodh rëndom me gratë e ndershme, të lodhura nga monotonia e jetës së ngritur mbi moralin, thellë në zemër

1) *E kanë aq të bukur shtëpinë, ashtu si duhet, si shtëpi angleze. I sheh kur hanë mëngjesin, pastaj ndahen. (fr.)*

2) *Një mrekulli (fr.)*

3) *Një lojë tenisi (fr.)*



jo vetëm ia falte Anës këtë dashuri mëkatare, por edhe ia kishte zili; për më tepër që Anën e donte me shpirt. Kurse tani, e ndodhur ballë për ballë me këtë realitet, kur e pa Anën në rrethimin e këtyre njerëzve të huaj për të, në këtë mjedis luksi, Daria Aleksandrovna s'po e ndiente mirë veten. I kallte krupën prania e princeshë Varvarës, që ia falte Anës çdo gabim, mjafton të përfitonte nga rehatia në shtëpinë e Vronskit.

Dolli vërtet që në shpirt e miratonte atë që bëri Ana, por, kur mendonte se për hir të kujt e kishte bërë, s'i vinte mirë. Vronski kurrë nuk i kishte pëlqyer, i dukej kryelartë, ndërkohë që s'gjente tek ai ndonjë diçka të veçantë, me të cilën të krenohej, përveç pasurisë. Në shtëpinë e vet po i dukej Dollit edhe më hijerëndë, ndaj dhe nuk sillej dot lirshëm me të. Ndiente diçka të ngjashme me atë, që sapo kishte ndier në prani të shërbëtores së pispillosur për këmishat e arnuara.

Po vriste mendjen si t'i hapte muhabet. E dinte që ashtu kryelartë siç ishte, nuk kishin për t'i pëlqyer lavdërimet për shtëpinë dhe çifligun, por s'po gjente se për ç't'i fliste tjetër.

- Po, është një ndërtesë shumë e bukur, e një stili të moçëm, - i tha.

- Më pëlqen shumë oborri para çardakut. Ashtu ka qenë gjithmonë?

- Oh, jo! - i tha dhe fytyra i shkëlqeu nga ledhatimi i sedrës. - Ta kishit parë në pranverë! Kishte ç'të shihje!

Nisi t'i fliste në fillim me kujdes, por pastaj gjithë më rrëmbyer për të veçantat e zbukurimit të shtëpisë dhe të kopshtit. Dukej sheshit dëshira për t'u mburrur para mysafires, ia bënë shumë qejfin fjalët e Daria Aleksandrovnës për këtë arritje të mundit të vet.

- Në dëshironi t'i hidhni një sy spitalit, s'është larg, shkojmë, - i tha dhe e pa në fytyrë për t'u bindur që s'po e bezdiste. - Po ti, Ana, do vish?

- Edhe ne do vijmë, - tha Ana edhe në emër të Svijazhskit. - *Mais il ne faut pas laisser le pauvre Vesllovski et Tushkeviç se morfondre là dans le bateau* [1] Duhet dërguar njëri t'i lajmërojë. Po, spitali është monumenti që do u lërë kujtim këtyre njerëzve, - tha Ana, duke iu drejtuar Dollit me buzagazin e lehtë plot dinakëri e aq kuptimplotë, me të cilin i kishte folur edhe atypari.

- Vepër madhore! - përforcoi Svijazhski, por për të mos u gjendur në rolin e papagallit, e ndjeu të nevojshme të bënte edhe një vërejtje të vockël. - Më habit vetëm një gjë kont: po bëni aq shumë për anën sanitare të jetës së fshatarëve dhe jeni krejt shpërfillës ndaj arsimit.

1) *Por nuk duhet të lëmë Vesllovskin e mjerë dhe Tushkeviçin të mërziten së prituri në varkë (fr.)*

- *C'est devenu tellement commun les ecoles* [1] - i tha Vronski. - Ndonëse s'është kjo arsyeja e vetme. Këtej shkohet në spital, - i tha Daria Aleksandrovnës dhe i tregoi rrugën që ishte në krah.

Zonjat hapën ombrellat dhe ecën nga iu thanë. Pasi bënë një copë udhë, Daria Aleksandrovna pa përpara në një vend të lartësuar një ndërtesë të madhe me tulla, me një formë pak të çuditshme, thuajse të përfunduar. Përbri kësaj muratorët po ndërtonin një tjetër.

- Ju ka duk puna, - tha Svijazhski. - Herën e fundit, që isha këtu, s'ishte hedhur ende çatia.

- Në vjeshtë mbaron. Punimet brenda janë nga fundi, - shpjegoi Ana.

- Po kjo që po ndërtohet, ç'është?

- Është banesa e personelit mjekësor dhe farmacia, - sqaroi Vronski. Pa arkitektin që vinte në drejtim të tij, u kërkoi ndjesë zonjave dhe i doli përpara. Seç i tha me zjarr.

Pyetjes së Anës, si është puna, ai iu përgjigj:

- Balli mbi portën e hyrjes është prapë i ulët.

- Ju thashë që duhej ngritur themeli, - i tha Ana.

- Keni të drejtë, ashtu do ishte më mirë, Ana Arkadievna, - pranoi arkitekti. - Ç'u bë, u bë.

- Po, interesohem dhe jo pak, - iu përgjigj Ana Svijazhskit, që shprehu habi për ato fjalë që tha, domethënë që merrte vesh nga arkitektura. - Ndërtesa pranë duhej t'i përshtatej spitalit, por ja që u mendua me vonesë dhe po ndërtohet pa plan.

Si mbaroi bisedimin me arkitektin, Vronski u bashkua me grupin dhe i futi në spital. Kati i sipërm kishte përfunduar, i poshtmi po lyhej, kornizat e ballit ende ishin të pambaruara. Vizitorët ngjitën shkallët e hekurta dhe hynë në njërën nga dhomat, të veshur me brez mermeri dhe të suvatuar e të lyer si s'kishte më mirë; edhe dritaret e mëdha i kishin vënë, vetëm parketi nuk ishte përfunduar; marangozët u ngritën kur panë zotërinjtë, i përshëndetën.

- Është dhoma e mjekut, - shpjegoi Vronski. - Do të ketë një tryezë, një dollap, disa rafte me xhama dhe asgjë tjetër.

- Tani shkojmë këtej. Mos ju afroni dritares, - u tha Ana, pasi provoi me dorë në ishte tharë apo jo boja. - Aleksei, boja qenka tharë, - shtoi.

Dolën në korridor. Vronski u tregoi sistemin e ri të ajrosjes, banjon me vaska mermeri, shtretërit me susta, depon, lavanterinë, sobat e një modeli të ri, karrocat për shërbimin e brendshëm. Svijazhski për çdo

*1) Shkollat janë bërë diçka aq e rëndomtë (fr.)*



rast bënte vlerësime, si çmues i të përparuarës që ishte. Dolli shihte dhe habitej, pyeste, interesohej të dinte çdo gjë, e kjo i jepte kënaqësi të madhe të zotit të shtëpisë.

- Them se ka për të qenë spitali i parë modern në mbarë Rusinë, - tha Svijazhski.

- Po sallë lindjeje nuk do të ketë? - pyeti Dolli. - Në fshat duhet shumë materniteti. Unë shpesh...

Ndonëse prej natyre Vronski ishte shumë i sjellshëm, e ndërpreu me padurim:

- Nuk është maternitet, është spital ku do të kurohen të gjitha sëmundjet, me përjashtim të atyre infektive, - i tha. - Ja, e shihni këtë? - dhe i tregoi Daria Aleksandrovnës një kolltuk me rrota të sapo sjellë nga jashtë shtetit. -Shiheni mirë... - U ul në atë kolltuk dhe zuri ta lëvizte. - I sëmuri ende nuk ecën dot, apo vuan nga dhimbja e këmbëve, por ka nevojë për ajër, me të mund të dalë...

Daria Aleksandrovna mbeti e mahnitur, sidomos nga vetë Vronski, aq shumë i pushtuar nga kjo vepër e tij. "Del që qenka njeri i mirë dhe shumë i dashur", - tha me vete. Jo një herë e përfytyroi veten në vendin e Anës. Kur po e shihte ashtu të entuziazmuar, të rrëmbyer nga pasioni, Dolli e kuptoi përse Ana e kishte dashuruar.

## XXI

- Princeshë, jeni e lodhur nga rruga e gjatë, kthehemi në shtëpi, aq më tepër që kuajt s'ju interesojnë, - tha Vronski, kur Ana propozoi të shkonin në stallën e kuajve. - Ju shkoni, ne me princeshën po kthehemi në shtëpi, rrugës po bisedojmë. - Dëshironi?

- S'marr vesh nga kuajt, me gjithë qejf do kthehesha, - tha pak e habitur Daria Aleksandrovna.

E vuri re nga shprehja e fytyrës së Vronskit që donte t'i thoshte diçka. Dhe vërtet, me të hyrë në kopsht, pasi u bind që Ana s'mund t'i dëgjonte, i tha:

- E morët me mendje që dëshiroja të flisja me ju? Nuk gabohem po të them që jeni shoqja më e ngushtë e Anës.

Hoqi kapelen, nxori shaminë dhe fshiu ballin ku kishin filluar t'i binin flokët.

Daria Aleksandrovna nuk iu përgjigj, e trembi kontrasti ndërmjet syve të qeshur dhe shprehjes hijerëndë të fytyrës së shoqëruesit. Tha

me vete: " Mos do të më ftojë të gostis tek ata me fëmijët dhe do detyrohem të mos e pranoj?... Apo mos do më lutet të përpiqem që Anën ta pranojnë në rrethin e miqve në Moskë?... Mos ndoshta do më flasë për Vasenjka Vesllovskin dhe marrëdhëniet e tij me Anën? Apo për Kitin dhe do më thotë që e ndien veten me faj para saj?"

Hamendjet ia mjegulluan kokën, ngado që e kthente priste që biseda të ishte delikate.

- Ana ju do, jua dëgjon fjalën. Më ndihmoni!

Daria Aleksandrovna i hodhi një vështrim të druajtur, por edhe prej kureshtareje fytyrës së tij energjike, që herë përndritej dhe herë errësohej në dritëhijen që formohej nga blirët dhe qëndroi në pritje të asaj që do i thoshte. Por Vronski eci i heshtur një copë herë duke goditur me shkop guralecët e rruginës.

- Në vendosët të vinit, domethënë, jeni e vetmja nga shoqet e dikurshme të Anës... Princeshë Varvarën s'e vë në hesap. E kuptoj, nuk e bëtë ngaqë e quani normale gjendjen tonë, por ngaqë e doni Anën dhe kërkoni ta ndihmoni në këto kohë të vështira. Drejt ju kam kuptuar? - e pyeti dhe ndali në pritje të përgjigjes.

- Ashtu vërtet, - i tha Daria Aleksandrovna, duke e mbyllur ombrellën. - Por...

- Jo, - ia ndërpreu ai fjalën pa u bërë fort merak se kështu po e vinte bashkëbiseduesen në pozitë të vështirë. - Askush s'mund ta ndiejë barrën e kësaj gjendjeje të Anës sa e ndiej unë. Në e kuptoni, më bëni nder. Shkaktar i kësaj gjendjeje të saj në shoqëri jam unë, ndaj dhe dëshiroj që çdo gjë të rregullohet sa më parë.

- E kuptoj, - i tha Daria Aleksandrovna që e pa padashur me adhurim për vendosmërinë dhe sinqeritetin, me të cilat u thanë ato fjalë. - Por, pikërisht ngaqë e mbani veten për shkaktar, po e teproni. Sigurisht, gjendja e saj në shoqëri nuk është aspak e mirë...

- Jo aspak e mirë, por e skëterrshme është! - tha shpejt e shpejt dhe u ngrys. - Vështirë të përfytyrosh tortura më zëmërndrydhëse se ato që përjetoi Ana në Peterburg... Ju lutem ta besoni këtë që po ju them.

- Po, por tani, këtu, në fshat, ndryshon puna. As ju e as Ana s'e ndieni nevojën e jetës së salloneve...

- Jeta e salloneve! E ç'nevojë kam për të?

- Gjersa s'do ta ndieni këtë nevojë, do rroni të lumtur. E vura re që Ana është e lumtur, shumë e lumtur. Ma tha me gojën e saj, - i foli Daria Aleksandrovna me buzën në gaz. Por, padashur, i lëvriu në mendje edhe kjo tjetra: "Po a është Ana vërtet e lumtur?" Kurse Vronski nuk kishte as pikën e dyshimit, sipas tij, Ana ishte e lumtur.



- Po, po, - i tha. - E di, është si e rilindur pas tërë asaj mënxyre të llahtarshme atje në Peterburg, tani është e lumtur. Kurse mua më tremb e ardhmja... Të më falni që po ju mbaj në këmbë.

- Jo, s'ka gjë.

- Ja, uluni këtu.

Daria Aleksandrovna u ul në stolin pranë, ai qëndroi në këmbë para saj.

- E shoh që është e lumtur, - përsëriti Vronski, kurse Daria Aleksandrovnës nga ky ngulmim iu bë edhe më i fortë dyshimi në lumturinë e Anës. - Po a mund të vazhdojë gjatë kështu? Ne bëmë mirë apo bëmë keq, kjo është një çështje tjetër, ama, zari u hodh, - tha dhe vijoi frëngjisht. - I lidhëm fatet për tërë jetën. Na bashkon dashuria, që është për ne gjëja më e shtrenjtë. Kemi edhe fëmijë, do lindim edhe të tjerë. Por ligji, opinioni shoqëror s'na lënë të bëjmë jetën që duam. Tani që është duke u prehur pas atij shungullimi të llahtarshëm, Ana këtë s'e sheh dhe nuk do ta shohë. E kuptueshme është. Kurse unë s'kam si të mos mendoj, si të mos jem i shqetësuar. Ime bijë, sipas ligjit, nuk është vajza ime, ajo quhet Karenina. Nuk kam si pajtohem me një të tillë gënjeshtër! - i tha dhe i shoqëroi këto fjalë me një gjest energjik mohimi, ia nguli Daria Aleksandrovnës shikimin shkrepëtitës të syve të ngrysur, si ta priste prej saj përgjigjen.

Ajo e pa, por heshti. Vronski vijoi:

- Nesër pasnesër do na lindë djalë, është im bir, por sipas ligjit, edhe ai do mbajë emrin e Kareninit; nuk ka për të qenë trashëgimtar as i emrit tim, as i pasurisë sime, dhe sado të lumtur qofshim, sado fëmijë që të kemi, ndëmjet meje dhe atyre nuk do të ketë asnjë lidhje, janë Kareninë. E kuptoni tmerrin dhe angështinë e kësaj gjendjeje. Provoj t'i flas për këtë Anës. Irritohet, merr flakë, s'më kupton; se dhe unë s'kam si ia them që të gjitha ato që mendoj. Tani ta shohim çështjen në një tjetër këndvështrim. Jam i lumtur nga dashuria e saj, por duhet të merrem me diçka. E kam gjetur, krenohem me këtë që bëj, e quaj shumë më fisnike se ajo që bëjnë shokët e mi duke shërbyer në oborr apo në ushtri. Kurrë s'do e këmbej këtë që po bëj me atë që bëjnë ata. Punoj, jam i lumtur, i kënaqur; nuk kemi nevojë për asgjë tjetër që të jemi të lumtur. *Cela n'est pas un pis-aller* [1], përkundrazi...

Daria Aleksandrovna e kuptoi përse, meqë kishte filluar t'i hapej për çështje nga më intimet, për të cilat me Anën s'mund të fliste, i foli

*1) Dhe nuk e bëj nga e keqja (fr.)*

edhe për punët e këtushme, që s'ndaheshin nga çështja e marrëdhënieve të tij me Anën.

- Kështu, pra, - vazhdoi Vronski. - Por, për ta bërë me gjithë shpirt një punë, njeriu duhet të ketë bindjen e thellë që vepra e tij nuk do të vdesë bashkë me të, se do të ketë trashëgimtarët, kurse unë ata nuk i kam. Merreni me mendje gjendjen e atij që qysh më parë e di se fëmijët që i ka me gruan e dashur nuk do të mbajnë emrin e tij, por të dikujt tjetër, që atë e urren dhe e përbuz. Kjo është e tmerrshme!

Heshti i çmeritur.

- Keni të drejtë! Ju kuptoj! Po Ana ç'mund të bëjë? - e pyeti Daria Aleksandrovna.

- Për këtë dhe desha t'ju lutesha, - i tha Vronski, duke u sforcuar të qetësohej. - Ana këtë e rregullon, nga ajo varet.. Se unë, edhe në iu drejtofsha carit me kërkesën për të më lejuar t'i birësoja, më parë duhet bërë ndarja, e kjo është në dorë të Anës. Burri juaj e rregulloi, atëherë Karenini pranoi; jam i bindur që edhe tani do të pranonte. Mjafton që t'i drejtohet me një letër. I ka thënë: po qe se e dëshiron ndarjen, nuk do ta kundërshtonte. Kuptohet, është një nga ato mizoritë prej dallkauku, prej zemërguri të tij. E kërkon atë letër se e di sa shumë e bën Anën të vuajë çdo kujtim i tij, veç arsyeja është aq e madhe, sa duhet *passer par-dessus touts ces finesses de sentiment. Il y va du bonheur et de l'existence d'Anne et de ses enfants.* [1] Nuk flas për veten time, ndonëse vuaj dhe jo pak nga kjo, - tha me zë kërcënues si t'i drejtohej shkaktarit të këtyre vuajtjeve. - Kështu që, princeshë, po kapem pas jush si pas spirancës së shpëtimit. Më ndihmoni t'ia mbush mendjen t'i shkruajë dhe t'i kërkojë shkurorëzimin.

- Po, sigurisht që duhet t'i shkruajë, - tha mendueshëm Daria Aleksandrovna dhe iu kujtua takimi i fundit me Aleksei Aleksandroviçin. - Po, ashtu është! - përsëriti e vendosur duke kujtuar Anën.

- Juve ajo jua dëgjon fjalën, mbushjani mendjen t'i shkruaj. Unë vetë as nuk dua e as nuk mundem të flas me Anën për këtë.

- Mirë, do flas. Po ajo vetë si s'mendoka? - i tha Daria Aleksandrovna dhe iu kujtua zakoni i çuditshëm i Anës, picërrimi i sytë. Dhe e bënte sa herë që prekeshin çështje intime të jetës së saj. "Duket sikur i picërron sytë përpara jetës së vet, që të mos e shohë të tërën", - tha me vete Dolli. - Doemos do flas, do i flas për veten time dhe për atë, - shtoi Daria Aleksandrovna, kur Vronski i shprehu mirënjohjen.

Ajo u ngrit dhe ata shkuan në shtëpi.

1) *Të kapërcehen këto ndjesi të holla. Është fjala për lumturinë dhe fatin e Anës dhe të fëmijëve të saj (fr.)*



XXII

Kur u kthye dhe gjeti aty Dollin, Ana e pa drejt në sy, si të donte të kuptonte për ç'ka kishin biseduar me Vronskin, por për të pyetur nuk e pyeti.

- Shkojmë të hamë drekë, - i tha. - S'ndenjëm fare bashkë, por kemi përpara mbrëmjen. Po shkoj të vishem, edhe ti atë bëj, jemi tërë pluhur.

Dolli shkoi në dhomën e saj dhe i erdhi për të qeshur: nuk kishte ç'rrobë të vishte, fustanin e saj më të mirë e kishte veshur, por për të bërë qoftë edhe ndonjë ndryshim të vogël në tualet, thirri shërbëtoren, i tha t'ia shkundte dhe t'ia fshinte mirë fustanin, i këmbeu kapakët e mëngëve dhe fjongon e gjoksit, kurse në kokë vuri dantellë.

- Kaq munda, kaq bëra, - i tha Anës, që erdhi ta merrte veshur me një fustan të ri.

- Ne këtu i përmbahemi etikës, - i tha si për t'i kërkuar ndjesë për luksin që po tregonte. - Aleksei u gëzua shumë që erdhe, rrallë i qëllon të jetë aq i qeshur. Duket si i dashuruar pas teje, - shtoi. - Mos je e lodhur?

Para drekës nuk qe e mundur të kuvendonin. Në sallon gjetën princeshë Varvarën dhe meshkujt me redingotë të zezë. Arkitekti ishte me frak. Vronski ia paraqiti mysafires doktorin dhe ekonomatin.

Kryeshërbëtori trashaluq, që i vetëtinte fytyra e rrumbullakët e rruar taze dhe kravata e bardhë e kollarisur, lajmëroi që dreka ishte gati. Zonjat u ngritën. Vronski iu lut Svijazhskit t'i jepte krahun Ana Arkadievnës, kurse vetë iu afrua Dollit; Vesllovski i dha krahun princeshës, që mbeti në fund bashkë me burrat e tjerë.

Dreka e shtruar, dhoma e ngrënies, farfuria dhe qelqurinat prej kristali, shërbëtorët, verërat dhe gjellët jo vetëm që ishin të nivelit më të lartë dhe shkriheshin mrekullisht bukur në luksin dhe elegancën e përgjithshme, por sikur i dhanë jetë e gjallëri mjedisit. Daria Aleksandrovna e vështronte tërë këtë salltanet dhe, si zonjë shtëpie nikoqire që ishte, ndonëse nuk shkonte me shpresën ta shihte në shtëpinë e saj tërë këtë bukuri, ashtu vetiu depërtoi në çdo hollësi të saj dhe i bëri vetes pyetjen: " Meritë e kujt do të jetë kjo hijeshi dhe bukuri përrallore? Ca si Vesllovski, Svijazhski, Obllonski s'do ta vrisnin mendjen për një të luks të tillë, do përpiqeshin t'u linin mysafirëve të kuptonin që tërë kjo mirësi s'u ka kushtuar ndonjë mund, ishte diçka e vetvetishme. Daria Aleksandrovna fort mirë e dinte që asgjë s'bëhet vetiu, deri edhe mualebia

e fëmijëve nuk bëhet vetë, për tërë këtë mrekulli dikush ishte përkujdesur dhe jo pak. Dhe nga vështrimi që Vronski i hodhi tryezës, nga mënyra si i bëri shenjë me kokë kryeshërbëtorit, nga mënyra si iu drejtua asaj me pyetjen ç'dëshironte të porosiste, supë apo paçe të ngrirë, e kuptoi që këtu çdo gjë ishte selitur dhe mbahej në këmbë falë përkujdesit prej merakliu të të zotit të shtëpisë. Ana në këtë mes nuk kishte gisht aq sa kishte dhe Vesllovski. Që të gjithë ishin mysafirë që përfitonin nga të mirat e gatitura për ta.

Ana ishte në rolin e zonjës së shtëpisë vetëm në kujdesin për mbarëvajtjen e kuvendimit, që s'qe detyrë e lehtë në këtë përbërje të ftuarish. E bënte me takt e mençuri, me vetvetishmëri e lehtësi mahnitëse, por edhe me shumë kënaqësi, siç vuri re Daria Aleksandrovna.

Vesllovski dhe Tushkeviçi po tregonin për shëtitjen në varkë pa zonjat, por Ana, duke parë si rrinte i tulatur dhe gojëkyçur arkitekti, zgjodhi çastin e volitshëm për ta nxjerrë nga heshtja.

- Nikollai Ivaniçi, - tha ajo për Svijazhskin, - u habit me punën e bërë nga koha që ka qenë këtu për herë të fundit, kurse unë vij në spital çdo ditë dhe sa herë që vij vë re diçka të re.

- Ta ka qejfi të punosh me një si konti, - tha arkitekti me buzën në gaz, tërë vetëpërmbajtje e edukatë. - Jo si me përfaqësuesit e guvernës. Në vend të lumit me shkresurina, i parashtroj kontit mendimin, e diskutojmë, e vendosim dhe puna ecën.

- Prakticizëm amerikan, - tha Svijazhski me të qeshur.

- Si urdhëroni, në Amerikë punojnë me mendje në kokë.

Folën për abuzimet e qeveritarëve në Shtetet e Bashkuara, por Ana ia ndryshoi drejtimin e bisedës, për të nxjerrë ekonomatin nga heshtja.

- Ke parë makina korrëse? - e pyeti Daria Aleksandrovnën. - Kur të takuam në rrugë, atje qemë. Unë për herë të parë pashë.

- E si punojnë? - e pyeti Dolli.

- Si gërshërët. Makina ka një dërrasë me shumë gërshërë të vogla. Presin, ja kështu.

Ana mori me duart e bardha, të vogla e aq të bukura thikën dhe pirunin dhe demonstroi si priste makina. E shihte që nga shpjegimi i saj gjë prej gjëje nuk kuptohej, por vazhdoi të fliste, sepse e dinte që tregonte bukur dhe duart i kishte shumë të bukura.

- U ngjajnë më tepër biçakëve, - tha me zë ledhatues Vesllovski pa ia shqitur sytë.

Ana fare lehtë vuri buzën në gaz, por nuk iu përgjigj.

- Pse, s'është e vërtetë, Karl Fjodoroviç, që presin si gërshërë? - e



pyeti ekonomatin.

- *O, ja*, - iu përgjigj gjermani. - *Es ist ein ganz einfaches Ding* [1], - dhe filloi t'u shpjegonte ndërtimin e makinave korrëse.

- Sikur të lidhte duaj, - tha Svijazhski. - Në Ekspozitën e Vjenës kam parë që i lidhnin me tel. Përfitimi do qe më i madh.

- *Es kommt drauf an... Der Preis vom Draht muss ausgerechnet werden.* [2] - Dhe gjermani, të cilit i qe zgjidhur gjuha, u kthye nga Vronski. - *Das lässt sich ausrechnen, Erlaucht.* [3] - Gjermani futi dorën në xhep për të nxjerrë bllokun, por u kujtua që ishin në tryezë dhe vuri re edhe shikimin e ftohtë të Vronskit dhe u përmbajt. - *Zu complicirt, macht zu viel Klopot,* [4] - tha.

- *Wünscht man Dochots, so hat man auch Klopots,* [5] - tha Vasenjka Vesllovski, duke shkërbyer të folurën e gjermanit. - *J'adore l'allemand,* [6] - tha me buzagaz të sheqerosur duke u kthyer nga Ana.

- *Cessez,* [7] - i tha ajo si me shaka, si me qortim.

- Pandehëm se do ju gjenim në arë, Vasili Semioniç, - tha Ana, duke iu drejtuar doktorit, që kishte çehre të vrarë. - Ishit atje?

- Isha, po avullova! - iu përgjigj doktori si me shaka, por zymtë.

- Del që paskeni shëtitur boll sot.

- Mos e pyetni!

- Po plaka si është? S'besoj të ketë tifo.

- Tifo nuk ka, por dhe mirë nuk është.

- Sa keq! - tha Ana e bindur që e kishte bërë detyrën e zonjës së shtëpisë ndaj mysafirëve më të largët dhe u kthye nga të shtëpisë.

- Sidoqoftë, sipas tregimit tuaj, do të ishte e vështirë të ndërtohej një makinë korrëse, Ana Arkadeievna, - i tha me shaka Svijazhski.

- Jo, pse? - tha Ana me buzën në gaz, që tregonte se ishte më se e sigurtë që kishte qenë shumë tërheqëse, atëherë kur kishte demonstruar si punonte makina dhe se këtë hir të saj s'kishte si të mos e vinte re Svijazhski. Dollit nuk i pëlqeu ky tipar i ri i karakterit të saj: koketëria.

- Ama, në arkitekturë Ana Arkadievna është shumë e fortë, - tha Tushkeviçi.

---

*1) Oh, po. Është një gjë fare e thjeshtë (gjer.)*
*2) Puna është se ... Duhet llogaritur çmimi i telit (gjer.)*
*3) Mund ta llogarisim, Shkëlqesë (gjer.)*
*4) Është shumë e ngatërruar, të hap telashe (gjer.)*
*5) Kush do fitimin, ka edhe telashe (gjer.)*
*6) E adhuroj gjermanishten (gjer.)*
*7) Mjaft (gjer.)*

- Dje e dëgjova Ana Arkadievnën të fliste për stroba dhe plinte, - tha Vesllovski. - Kështu quhen?

- E ç'ka për t'u habitur? I dëgjoj përditë, i shoh përditë, - u mbrojt Ana. - Kurse ju, me siguri, s'e dini as me se ndërtohen shtëpitë.

Daria Aleksandrovna vuri re që Ana s'e honepste atë mënyrë sjelljeje të Vesllovskit, nuk dukej e kënaqur nga toni lozonjar i bisedimit, por, bënte si bënte, dhe i jepej këtij toni. Sa për Vronskin, qëndrimi i tij ndryshonte kryekëput nga ai i Levinit; dukej që s'i jepte kurrfarë rëndësie dërdëllitjes së Vesllovskit, përkundrazi, ai vetë i nxiste shaka si këto.

- A s'më thoni, Vesllovski, me se ngjiten tullat me njëra tjetrën?

- Dihet ajo, me çimento.

- Bravo! Po çimentoja ç'është?

- Po ja, diçka e qulltë... si ngjitës, - tha Vesllovski dhe nga këto që tha qeshën të gjithë.

Bisedimet s'pushonin: kërcenin nga një temë në tjetrën, kapeshin pas ndokujt, thumbohej ndonjëri. Një herë, Daria Aleksandrovna u prek nga ç'u tha për të, u nervozua, u bë e kuqe flakë dhe, kur e kujtoi më pas, u shqetësua shumë mos i kishte shpëtuar ndonjë shprehje e pamenduar.

Svijazhski e çoi fjalën te Levini, përmendi pikëpamjet e çuditshme të këtij që makinat na qenkan të dëmshme për ekonominë në Rusi.

- Nuk kam patur kënaqësinë ta njoh zotin Levin, - tha Vronski me buzën në gaz, - por ka shumë të ngjarë që s'i ka parë makinat, për të cilat flet keq. Me siguri që s'i ka parë dhe s'i ka provuar ato të prodhimit të huaj, ka patur ndër duar ndonjë makinë të vjetër ruse. E për ç'pikëpamje mund të flitet në këtë rast?

- Ka mendime turku ai njeri! - tha Vesllovski dhe pa me një buzagaz shpotitës nga Ana.

- Unë nuk kam si i mbroj mendimet e tij, - u hodh e tha lulëkuqe në fytyrë Daria Aleksandrovna, - veç një gjë e them me bindje të plotë: është njeri i ditur dhe me mendje në kokë, po të kishte qenë tani mes nesh, do i dilte zot vetes. Unë s'kam si e bëj.

- Levinin e dua shumë, jemi miq të vjetër, - tha Svijazhski me tonin e njeriut që lëshon pe. - *Mais pardon, il est un petit peu toque.* [1] Se ja, e kam dëgjuar të thotë që si zemstvot, si gjyqet e paqit nuk u dashkan, nuk pranon të marrë pjesë në to.

- Është plogështia jonë e rusit ajo që e pengon, - tha Vronski duke shtyrë ujin e akullt nga kana në gotën prej kristali. - Jo gjithmonë i mbajmë parasysh detyrimet që na vijnë nga të drejtat, bëjmë si bëjmë

1) *Por, të më falni, është pak i çuditshëm (fr.)*



dhe u shmangemi.

- Njeri më të ndërgjegjshëm e këmbëngulës në kryerjen e detyrimeve se ai nuk gjen, - tha Daria Aleksandrovna e shokuar nga kjo ndjenjë epërsie vetjake që nxori krye në këto fjalë të Vronskit.

- Sa për mua, unë jam tepër mirënjohës për nderin që m'u bë, duke më zgjedhur gjyqtar paqi; u arrit në sajë të Nikollai Ivaniçit - Vronski tregoi me kokë nga Svijazhski. Dukej që e kishte prekur në thellësi të shpirtit kjo bisedë. - Them se është detyra ime të ulem në seancë të posaçme për të gjykuar çështjen e një kali të fshatarit, ashtu si dhe çdo çështje tjetër të rëndësishme. Do e quaja për nder të madh zgjedhjen si këshilltar bashkiak. Kështu do mundja me shërbimin tim t'i shpërbleja të tjerët për të mirat që më vijnë si pronar tokash. Për fat të keq, ende s'po kuptohet vendi që u takon pronarëve të mëdhenj në qeverisjen shtetërore.

Darja Aleksandrovnën po e habiste siguria me të cilën u thanë, por edhe qetësia, që i shoqëroi këto fjalë. Iu kujtua që dhe Levini, po me këtë bindje e siguri i kishte shprehur ca mendime të kundërta me këta. Levinin e donte, ndaj dhe mbante anën e tij.

- Atëherë, kont, do shkojmë me shpresë që në zgjedhjet e ardhshme të arrihet gjithçka, - tha Svijazhski. - Duhet shkuar në kohë, data tetë duhet të na gjejë në vend.

- Për disa gjëra jam në një mendje me kunatin tënd, - i tha Ana Dollit. - Sgurisht, nuk shkoj aq larg sa shkon ai, - shtoi me një buzëqeshje të lehtë. - Më duket se kohët e fundit sikur po teprohet me detyrat shoqërore. Më parë qe tepruar me nëpunësit, tani po teprohet me veprimtarët shoqërorë. Aleksei banon këtu vetëm gjashtë muaj dhe është anëtar i pesë apo gjashtë institucioneve shoqërore: të tutorisë, të gjyqit të paqit, të gjyqit të betuar e ku ta di unë se çfarë tjetër. *Du train que cela va,* [1] tërë kohën do ta kalojë në këto punë dhe s'do ketë mundësi t'i bëjë të gjitha si duhet. Po ju, Nikollaj Ivaniç, në ç'institucione shoqërore bëni pjesë? - iu drejtua Ana Svijazhskit. - Në s'gabohem, të paktën në njëzet?

Ana e tha me shaka, por zëri la të kuptohej që ishte e irrituar. Daria Aleksandrovna, që tërë kohën ndiqte sjelljen e Anës dhe të Vronskit, e vuri re si ndryshoi shprehja e fytyrës së Vronskit, si u tendos dhe u murrëtye; i ra në sy edhe të folurit e shpejtë, i nervozuar i princeshë Varvarës, që zuri të tregonte për disa të njohur nga Peterburgu. Daria Aleksandrovna e mori me mendje që rreth këtyre çështjeve duhej të kishte patur ndonjë grindje ndërmjet Anës dhe Vronskit.

1) *Kështu si po venë punët (fr.)*

Dreka, verërat, shërbimi qenë vërtet të nivelit më të lartë, por ngjante si dy pika uji me drekat e ballove në sallonet aristokratike, ku rrihet si mbi gjemba dhe të duket vetja si në këllëf. Dolli ato i kishte harruar dhe qe çmësuar, ndaj dhe përshtypja e përgjithshme nuk qe e mirë.

Pas drekës ndenjën në tarracë, pastaj shkuan të luanin tenis. Provoi dhe Daria Aleksandrovna të luante, por, sa i kuptoi rregullat, u lodh aq shumë, sa s'mundi të vazhdonte, u ul pranë princeshë Varvarës dhe shihte si luanin të tjerët. Më mirë e më të përqendruar luanin Vronski me Svijazhskin, më keq nga të gjithë luante Vesllovki, veç me shakatë dhe numrat që bënte, e argëtonte shumë shoqërinë. Si dhe lojtarët e tjerë, me lejen e zonjave, e kishte hequr redingotën dhe me shtatin e derdhur, me fytyrën e pashme, të skuqur e të djersitur, me këmishën borë të bardhë, me llërët përveshur, me lëvizjet e vrullshme iu ngulit në kujtesë Daria Aleksandrovnës. Atë natë, me të mbyllur sytë, pa në ëndërr Vasenjka Vesllovskin, duke vrapuar e lodruar në fushën e tenisit.

Kurse gjatë zhvillimit të lojës Daria Aleksandrovnës i la përshtypje jo të mirë familjariteti i Vesllovskit në sjelljen ndaj Anës, koketëria e kësaj, si dhe panatyrshmëria e pjesëmarrjes së të rriturve në lojra si këto pa qenë aty fëmijët. Por, për të mos e prishur atmosferën e hareshme, u shtir e gëzuar dhe bëri si bënë ata. Tërë atë ditë i dukej vetja sikur po luante teatër bashkë me aktorë të tjerë më të mirë se ajo vetë dhe loja e saj jo e mirë ndikonte për keq në mbarëvajtjen e shfaqjes.

Kishte bërë mendje të rrinte dy ditë, po t'i pëlqente, por atë mbrëmje, gjatë lojës, vendosi të ikte të nesërmen. Shqetësimet dhe mundimet e nënës, që i kujtoi me neveri gjatë udhëtimit për këtu, tani, pas ditës së kaluar larg fëmijëve, po i dukeshin tjetër lloj, mezi po priste që t'i kishte.

Si pinë çajin dhe bënë edhe një shëtitje në varkë, Daria Aleksandrovna u gjend e vetme në dhomë, zhveshi fustanin dhe zuri të rregullonte flokët e rrallë për gjumin e natës. Veten e ndjeu të lehtësuar. Nuk po i vinte mirë të mendonte që mund t'i vinte Ana, donte të ishte vetëm për vetëm me mendimet e saj.

## XXIII

Dolli po bëhej gati të shtrihej, kur hyri Ana me petkun e natës.

Disa herë ia kishte përsëritur: "Do bisedojmë më vonë, kur të jemi vetëm. Kam shumë për të treguar" Dhe ja ku ishin vetëm. Ana nuk po dinte nga t'ia fillonte: qëndronte në këmbë te dritarja, e shihte Dollin dhe përpiqej të sillte në mendje morinë e bisedave të përzemërta e të pashtershme, që kishte parapërgatitur të bënte me Dollin. Kurse tani po i dukej sikur të gjitha ia kishte thënë.



- Po Kiti si është?- e pyeti me psherëtimë të thellë. - Më thuaj të drejtën, a më mban mëri?

- Mëri? Jo, - iu përgjigj Dolli me buzën në gaz.

- Po mos më urren, më përbuz?

- Oh, jo! Por ti e di, ngjarje si ajo nuk harrohen.

- Po, po! - tha Ana duke parë dritaren e hapur. - Po unë s'kam faj. E kush ka faj? A mund të quhej faj ajo që ndodhi? Pse, a mund të ishte ndryshe? Ti si mendon? Ja ti, a mund të mos bëheshe gruaja e Stivës?

- S'di ç'të them. Ti këtë më shpjego...

- Mirë, de, mirë, por s'kemi mbaruar së foluri për Kitin. Ajo si, e lumtur është? Thonë që i shoqi është njeri i mrekullueshëm.

- Për të është pak të thuash i mrekullueshëm; Levinit s'i gjendet shoku.

- Më bëhet shumë qejfi! Gëzohem shumë! S'e ka shokun, thua?

Dolli vuri buzën në gaz.

- Tani më fol për veten tënde. Më duhet të bisedoj me ty. Folëm me...

Dolli nuk po dinte si ta quante Vronskin sy Anës; s'i vinte mirë ta quante kont apo Aleksei Kiriliç.

- Aleksein, - plotësoi Ana. - E di që folët. Por më parë desha të di mendimin tënd për mua, për jetën që bëj?

- E si ta thuash këtë, kaq befasisht? S'të përgjigjem dot përnjëherësh.

- Jo, pse? Ti më thuaj ç'mendim ke! E sheh ç'jetë bëj, veç, tani në verë, kur e kemi shtëpinë plot me mysafirë... Në pranverë ishim vetëm dhe përsëri vetëm do jemi. Për veten time unë s'dua asgjë më shumë se kaq, por kur të ikë ai, kur të mbetem vetëm, dhe kjo do ndodhë... E ndiej që gjysmën e kohës ai nuk ka për ta kaluar në shtëpi, - tha dhe u ul më pranë Dollit. - Sigurisht, - e ndërpreu Dollin që diç donte t'i thoshte. - Me forcë s'kam si e mbaj, as tani s'po e mbaj. Do ketë vrapime me kuaj, do marrin pjesë edhe kuajt e tij, s'do mend që do vejë. Kjo më gëzon, më gëzon shumë, por merre me mendje gjendjen time... Po ç'të flasim për këtë! - Qeshi hidhur. - Po ty përse të foli?

- Për një gjë që është edhe dëshira ime që të flas, s'e kam të zorshme të jem avokate e tij; biseduam në është e mundur... - Daria

Aleksandrovnës i ngecën fjalët në grykë, - të rregullohet, të përmirësohet gjendja jote... Ti e di ç'mendim kam... Por, sido që të jetë, në është e mundur, duhet të lidhesh me martesë...

- Domethënë, duhet shkurorëzuar? - tha Ana. - E di që e vetmja grua që erdhi të më takonte në Peterburg ishte Betsi Tverskaja? Ti e njeh Betsin? *Au fond c'est la famme la plus dèpravèe qui existe* [1]. Ka qenë në marrëdhënie me Tushkeviçin, e tradhëton në mënyrën më të poshtër të shoqin. Edhe ajo më deklaroi se nuk donte të kishte të bënte me mua deri sa të rregullohej gjendja ime shoqërore. S'e thashë për të bërë krahasime mes jush... Unë të njoh mirë ty, moj shpirte. Por m'u kujtua padashur...E ç'të paska thënë Aleksei? - përsëriti.

- Më tha se vuan, se i vjen keq për ty dhe për veten. Mund të thuash që është egoizëm, por është sa i ligjshëm, aq dhe fisnik! Do që vajza të mbajë emrin e tij dhe të jetë bashkëshorti yt, të gëzojë të gjitha të drejtat dhe detyrat e burrit ndaj gruas.

- E ç'grua tjetër mund të jetë më skllave e burrit se unë? - e ndërpreu Ana krejt e shpërfytyruar në fytyrë.

- Kryesoreve për të është që ti të mos vuash.

- Kjo s'është e mundur! Po tjetër?

- Do edhe këtë që është krejt e natyshme: do që fëmijët tuaj të mbajnë emrin e tij.

- Cilët fëmijë? - e pyeti Ana duke picërruar sytë, por pa parë nga Dolli.

- Ani dhe ata që do keni...

- Për këtë le të jetë i qetë: nuk do të kemi fëmijë të tjerë...

- E si ta zë goja ta thuash?

- Nuk do të kemi, sepse s'dua që të kemi.

Dhe megjithëse ishte shumë e tronditur, Ana qeshi kur pa shprehjen naive të kureshtjes dhe të habisë, por edhe të frikës e deri tmerrit në fytyrën e Dollit.

- Ma ka thënë doktori, pas sëmundjes që hoqa...

- S'është e mundur! - i tha Dolli dhe e pa me sy të shqyer. Për të ishte një nga ato zbulimet, që shoqërohen nga rrjedhoja aq të rëndësishme, që në minutat e para vetëm ndihen dhe nuk mund të përfytyrohen, por që të bëjnë të mendohesh shumë. Kjo që zbuloi ia bëri të qartë të fshehtën e sa e sa familjeve që kishin vetëm nga një apo dy fëmijë; e dyndën aq shumë mendime, hamendësime, ndjenja kontradiktore, saqë e humbi aftësinë e të folurit, shqeu sytë dhe krejt e shastisur shihte Anën. Ishte

1) *Në të vërtetë, është më shthuranikja e botës (fr.)*



gjëja, për të cilën aq shumë kishte ëndërruar rrugës për këtu, kurse tani që mësoi se shterpësia ishte diçka krejt e mundur, u çmerit. Iu duk një zgjidhje shumë e thjeshtë e një çështjeje shumë të ndërlikuar.

- *N'est-ce pas immoral?* [1] - mundi vetëm të thoshte dhe u nemit.

- E pse? Ja, më duhet të zgjedh njërën nga të dyja: o të mbetem shtatzënë e të vë jetën në rrezik, o të jem shoqja e dashur e burrit tim, po e burrit tim, - i tha Ana shpenguar e shkujdesur, por që dukej se shtirej e tillë.

- Ashtu është! Vërtet, ashtu është! - nëpërdhëmbi Dolli që ndërmendi argumentet e veta, por që këto që po dëgjonte tani s'po i dukeshin bindëse.

- Për ty dhe për të tjerat, - vazhdoi Ana që sikur ia hetoi mëdyshjen, -- mund të jetë ende e dyshimtë, por për mua... Se ti duhet ta kuptosh: nuk jam gruaja e tij; ai më do për aq kohë sa më dashuron. E si mund ta ruaj dashurinë? Me këtë?

Dhe Ana zgjati duart e bardha para barkut, duke treguar shtatzaninë.

Me një shpejtësi të rrufeshme, siç ndodh gjithmonë, mendimet, kujtimet, emocionet gëluan në tërë qenien e Daria Aleksandrovnës. " S'jam kujdesur kurrë për ta bërë për vete Stivën; iku nga unë dhe shkoi me të tjera; por edhe ajo bukuroshja s'e mbajti dot, as me bukurinë e as me natyrën e lozonjares; e la edhe atë dhe zuri një tjetër. Po Ana a e mban dot kont Vronskin vetëm me bukurinë dhe femërinë e saj? Në e lakmoftë vetëm për to, do të gjejë një femër tjetër edhe më të bukur, edhe më të re. Sado të bardha t'i ketë llërët, duart, sado të derdhur ta ketë shtatin, të hirshme e të plota supet, sado të nurshme ta ketë fytyrën e rrethuar nga krelat e zeza, me sytë e zinj rrezëllitës dhe buzët all, ai në çdo çast mund të gjejë një më të mirë, ashtu siç e kërkon dhe e gjen burri im i neveritshëm, lapërdhar... dhe i dashur».

Dolli nuk i tha asnjë fjalë, vetëm pshërëtiu. Anës nuk i shpëtoi pa e vënë re këtë psherëtimë, që tregonte se s'ishte njëmendje me të dhe vazhdoi. Mbante rezervë edhe argumente të tjera, jo më pak të forta dhe bindëse, që s'i hidhje dot kollaj poshtë.

- Thua që nuk është gjë e mirë? Por duhen menduar mirë punët, - i tha Ana. - Mos harro gjendjen në të cilën ndodhem. E si mund të dua të kem fëmijë? S'e kam fjalën te vuajtjet e nënës, atyre unë s'u trembem. Por mendo njëherë: cilët do jenë fëmijët e mi? Ca mjeranë me mbiemrin e burrit, për mua të huaj! Tërë jetën do u skuqet faqja për nënën, për babain, për orën që i lindi.

- Prandaj dhe duhet kërkuar shkurorëzimi.

1) *Nuk është imorale kjo (fr.)*

Por Ana s'e kishte aty mendjen. Donte pa një pa dy t'ia numëronte të gjitha argumentet, që sa e sa herë ia kishte parashtruar vetes për t'u bindur.

- E ç'më duhet logjika, në rast se s'e vë në punë për të mos nxjerrë në dritë ca mjeranë? - Dhe pa pritur që Dolli t'i përgjigjej, vijoi: - Do ta ndieja veten kurdoherë fajtore para fatkeqëve. Nëse nuk lindin, s'kanë për të qenë as fatkeqë, por në qofshin fatkeqë, fajin e kam unë dhe vetëm unë.

Këto argumente të Anës ishin po ato që Daria Aleksandrovna i kishte rrëkëllyer në mendje gjatë udhëtimit, por tani që po i dëgjonte nga goja e Anës nuk po i kuptonte. "E si mund të jetë fajtor njeriu para qenieve që nuk janë?" - pyeti veten. Dhe papritur i shkrepi një tjetër mendim: "A mund të ishte, vallë, për Grishën tim të dashur më mirë të mos kishte ardhur në këtë jetë?" Mendimi iu duk aq i lemerishëm, aq i çuditshëm, sa shkundi kryet për ta davaritur këtë mjegullnajë e kokolepsje mendimesh.

- S'di ç'të them... nuk është diçka e mirë, - i tha me shprehjen e pështirosjes në fytyrë.

- Veç, mos harro, që tjetër je ti dhe tjetër jam unë... Pastaj, - shtoi si ta ndiente që s'po bënte mirë që fliste ashtu, - mos harro më kryesoren: nuk jam në gjendjen tënde. Për ty çështja shtrohet kështu: dëshiron apo nuk dëshiron të kesh fëmijë të tjerë; unë nuk mundem të kem. Ndryshimi është i madh. Duhet ta kuptosh që s'kam si i dëshiroj fëmijët në gjendjen në të cilën ndodhem.

Daria Aleksandrovna nuk e kundërshtoi. Befas ndjeu se qe larguar shumë nga kunata dhe aq shumë sa s'mund të kishte çështje, për të cilat të merreshin vesh, ndaj më e mira e të mirave ishte të mos bisedonin më në këtë temë.

## XXIV

- Kjo që sapo the është një tjetër arsye e fortë, që të detyron ta rregullosh gjendjen tënde, - i tha Dolli.

- Po. Ama, në qoftë e mundur, - ia ktheu Ana me zë të tjetërsuar: të ulët, të shtruar, të trishtë.

- Pse, mos është i pamundur shkurorëzimi? Më kanë thënë që yt shoq pranon.

- Dolli, unë nuk dua të flasim për këtë.



- Po mirë atëherë, nuk po flasim, - u ngut me përgjigjen Dolli, kur pa sa shumë vuajtje i shoqëruan ato fjalë dëshpërimi të madh. - Veç, s'kam si të mos ta vë në dukje që gjërat i sheh vetëm në anën e tyre tragjike.

- Unë? Aspak! E ndiej veten të gëzuar dhe jam e kënaqur nga jeta. E vure re, besoj, *je fais des passions.* [1] Vesllovski...

- Ana, të them të vërtetën, s'më pëlqeu sjellja e Vesllovskit, - i tha Daria Aleksandrovna, duke dashur ta ndryshonte temën e bisedimit.

- Po unë e bëj vetëm për të gudulisur Aleksein, asgjë më tepër. Vesllovski është axhami, bëj ç'të dua me të. Ja, Grisha yt është... Dolli! - foli Ana e vrenjtur. - Më the që i shoh gjërat vetëm në anën e tyre tragjike. Jo, ti s'mund të më kuptosh. Është diçka e tmerrshme. Mundohem të mos vë re asgjë, asgjë!

- Kurse mua më duket se duhet të vësh re. Duhet bërë gjithçka që është e mundur të bëhet.

- Po ç'qenka e mundur? Asgjë. Më këshillon të martohem me Aleksein; po ti si mendon, a s'e kam rrahur këtë në mendjen time? - të kuqtë e përvëlimtë ia mbuloi sakaq fytyrën. U ngrit, i dha përpjetë shtatit, psherëtiu thellë dhe ecejaku nëpër dhomë me çapin e lehtë, të zhdërvjellët, duke ndalur kohë pas kohe. - S'e paskam menduar? S'ka ditë e orë që të mos e kem shtënë në mendje, të mos e kem qortuar veten për ç'mendoj... sepse mendime të tilla të bëjnë të çmendesh. Të çmendesh! - përsëriti. - Kur më vë përfund dëshpërimi nga gjendja pa rrugëdalje, nuk fle dot pa dozën e morfinës. Por, të flasim me gjakftohtësi. Më thonë të shkurorëzohem. Pikësëpari, ai s'ka për të pranuar. Tani ai është i tëri në kthetrat e Lidia Ivanovnës.

Daria Aleksandrovna rrinte e ngrirë në karrige me trupin gargi dhe tërë qenia e saj shprehte brengë dhe keqardhje; me sytë mbërthyer Anës ndiqte ecejaket e saj.

- Duhet provuar, - i tha me zë të ulët.

- Ta zëmë se po e provoj. E ç'ka për të dalë? - ia ktheu shpërthyeshëm Ana, ngaqë ky ishte një mendim, që kushedi sa herë e kishte rrahur në kokë. - Do të dalë që unë, që e urrej për vdekje, por që njëherazi e quaj veten fajtore para tij, të shkoj me shpresën se do të tregohet zemërgjerë, pra, do më duhet ta poshtëroj veten para tij duke e lutur. Ta zëmë se po e bëj këtë sforcim të përbindshëm dhe po i shkruaj. Ose do të marrë përgjigje fyese, ose do marr pëlqimin e tij. Ja mora pëlqimim... - Kur e tha këtë, Ana ndodhej në qoshen e largme të dhomës,

1) *Kam sukses në dashuri (fr.)*

ndali aty, preku perden e rëndë të dritares. - E mora pëlqimin po dja…djali? Atë s'kanë për të ma dhënë. Do rritet pranë të atit nën ndikimin e tij, do më përbuzë, s'do ma falë kurrë që e braktisa. Ti një gjë duhet të dish mirë: i dua njëlloj, si Seriozhën ashtu dhe Aleksein, i dua më shumë se veten.

Erdhi në mes të dhomës dhe ndali pranë Dollit me duart e shtrënguara në kraharor. Veshur me atë rrobëdhome të lehtë dhe të gjerë Ana dukej edhe më e madhe edhe më e bëshme. Përkuli kokën dhe pa që poshtë vetullave të ngrysura me sytë rrezëllitës, të vlagët Dollin e mbledhur gurruc, të dobësuar, të mjerë, të veshur me bluzën e arnuar dhe me skufjen e natës, që dridhej e fërgëllonte nga emocionet.

- Vetëm këto dy qenie më janë të shtrenjta dhe njëra e përjashton tjetrën. S'kam si i bashkoj, kurse bashkimi është gjëja e vetme që më duhet. Në s'u arriftë, të tjerat s'më hyjnë në punë. As që dua t'ia di. Dhe, në një farë mënyre, kjo do marrë fund, ndaj nuk dua të flas. Pra, Dolli, mos më qorto, mos më dëno për asgjë. Me pastërtinë e shpirtit tënd ti s'ke si e kupton sa shumë vuaj.

Ana iu afrua më, u ul pranë Dollit dhe e pa me një shprehje fajësie në fytyrë, ia mori dorën në të sajën.

- Pse rri kështu, menduar? Të dhimbsem apo më qorton? Mos më përbuz. Nuk jam aq e keqe sa të më përbuzësh. Jam fatkeqe e asgjë më tepër. Në ka në botë njeri më fatkeq, ky jam unë, - tha, ktheu krahët dhe dënesi.

Kur mbeti vetëm, Dolli iu lut Zotit për të dhe, u shtri në krevat. I dhimbsej sa më s'bëhej Ana, por ja që s'mundej tani ta detyronte veten të mendonte për të. Shtëpia ku e prisnin vocërrakët i përfytyrohej pas këtij bisedimi me Anën me një bukuri të mahnitshme, me një shkëlqim të ri. Ajo botë po i dukej aq e shtrenjtë dhe e dashur, sa s'ia kishte ënda të gjendej larg saj, qoftë edhe një ditë të vetme, e preu mendjen: nesër do ikte, pa një pa dy.

Ndërkaq, Ana, që ishte kthyer në dhomën e saj të tualetit, mori gotën, hodhi në të disa pika morfinë dhe si e piu, ndenji një copë herë pa lëvizur; pas kësaj, e qetësuar, krejt e ngazëllyer shkoi në dhomën e gjumit. Vronski e pa hetueshëm për të gjetur në fytyrën e saj gjurmët e atij bisedimi, që duhej të kishte patur me Dollin. Por në fytyrën e ndezur dhe njëherazi të përmbajtur, që diçka po i fshihte, nuk arriti dot të zbulonte gjë, përveç hijeshisë dhe bukurisë së rrallë, që, ndonëse i ishte bërë e zakonshme, vazhdonte t'ia robëronte zemrën. Ana e ndiente pushtetin e bukurisë së vet mbi Vronskin, donte të përfitonte sa më shumë dhe sa



më gjatë nga ky pushtet. Ai nuk donte ta pyeste për se kishin folur me Dollin, shkonte me shpresën që do t'i fliste ajo vetë, por Ana i tha vetëm kaq:

- Gëzohem shumë që Dolli të pëlqeu.

- E njoh prej kohësh. Është mirësia vetë *mais excessivement terre-à-terre!* [1] Sidoqoftë, vizita e saj më gëzoi.

Ia mori duart dhe e vështroi në mënyrë pyetëse drejt në sy.

Ana e kuptoi ndryshe atë vështrim dhe i buzëqeshi.

Të nesërmen në mëngjes, megjithëse të zotët e shtëpisë e lutën shumë të rrinte, Daria Aleksandrovna u nis për rrugë. Karrocieri i Levinit veshur me kaftan të vjetër, me kapelen e karrocierit të pazarit, i mbajti kuajt përpara portës në oborrin e shtruar me zall. Si me detyrim u përshëndet me princeshë Varvarën dhe me mysafirët e tjerë; koha e qëndrimit qe më se e mjaftueshme për të dyja palët që të bindeshin se s'u hahej muhabeti. Vetëm Anës i vinte keq që po ndaheshin. E dinte që askush tjetër s'do ia tallaziste asisoj shpirtin si Dolli; vërtet i pikonte zemra gjak nga kjo tallazitje, por ishte e vetëdijshme që pikërisht ato ndjenja ishin gjëja më e lartësuar që i kishte mbetur dhe jeta që po bënte kishte rrezik t'ia përpinte.

Kur dolën në fushë të hapur, Daria Aleksandrovna u mbush me frymë e lehtësuar, deshi t'i pyeste ekonomatin dhe karrocierin në kishin mbetur të kënaqur nga pritja që u ishte bërë, kur Filipi i tha papritur:

- Për zengjinë, zengjinë ishin, por kuajve tagjinë ua dhanë me kët. Kuajt e përlanë para se të këndonin gjelat. Në han masa me tagji kushton dyzet e pesë kopejkë, kurse te ne u japin kuajve të mysafirëve sa të ngopen.

- Çifligar doreshtrënguar, - ia mbështeti fjalën ekonomati.

- Po kuajt e tyre a të pëlqyen? - e pyeti Dolli.

- Sa për kuaj, s'kam ç'të them; edhe ngrënia ishte ngrënie; por të mbyste mërzia, Daria Aleksandrovna. Nuk e di, juve si ju duk? - e pyeti dhe ktheu fytyrën e pashme e të mirë.

- Ashtu m'u duk. Do mbërrijmë sonte në shtëpi?

- Duhet të mbërrijmë.

Të shtëpisë Daria Aleksandrovna i gjeti shëndoshë e mirë, e pritën krahëhapur; ajo u tregoi për udhëtimin, për mikpritjen, për luksin dhe shijen e hollë të asaj shtëpie, për argëtimet dhe s'la njeri të nxirrte qoftë edhe një fjalë kundër Vronskëve.

- Duhen njohur Ana dhe Vronski, pas këtij udhëtimi unë i njoha më

1) *Por shumë e varfër në mendime (fr.)*

mirë, janë të dashur dhe të respektuar. - Dhe këto fjalë i tha me sinqeritet, duke hedhur prapa krahëve drojën e turbullimin që kishte provuar disa herë në atë shtëpi.

## XXV

Atë verë Vronski dhe Ana e kaluan në çiflig, asgjë nuk hënë për shkurorëzimin.

E kishin ndarë mendjen të mos shkonin gjëkundi, por me afrimin e vjeshtës, kur mysafirët qenë larguar, po e ndienin se nuk do ta duronin dot jetën monotone, donin s'donin, do u duhej ta ndryshonin. Edhe këtu ata i kishin të gjitha të mirat, gëzonin shëndet të plotë, kishin fëmijën e tyre, që të dy ishin të zënë në punë. Edhe kur mbetën vetëm, Ana njëlloj kujdesej për tualetin, lexonte shumë, romane dhe libra seriozë, por edhe libra të modës. I lexonte me ashk, me përkushtim, e ndihmuar edhe nga kushtet e shkëlqyera. Përveç kësaj, interesohej shumë për problemet, me të cilat merrej Vronski, lexonte për to, ky jo rrallë i drejtohej për sqarimin e ndonjë çështjeje bujqësore, të arkitekturës, deri edhe të mirërritjes së kuajve. Habitej sa shumë dinte, sa mirë i mbante mend. Kur e pyeste, Ana me zell shfletonte librat për të gjetur përgjigje. Qe e përfshirë edhe në punën për ndërtimin e spitalit, jepte mendime të vlefshme, të arsyeshme. E, prapëseprapë, kujdesin më të madh ia kushtonte vetes, që ta mbante kurdoherë të ndezur dashurinë e tij. Vronski këtë e çmonte: qëllimi i vetëm i jetës së saj ishte t'i pëlqente dhe t'i shërbente atij, të ishte për të sa më e dobishme. Ai e çmonte, por edhe e rëndonte kjo përpjekje e saj për ta mbajtur të mbështjellë në rrjetën e dashurisë. Nuk ishte se donte të çlirohej nga ajo rrjetë, por donte të ishte aq, sa të mos i pengohej liria. Po të mos ishin grindjet me Anën, kur i duhej të shkonte në qytet në ndonjë mbledhje apo në vrapimet me kuaj, Vronski do ishte edhe më i kënaqur nga jeta që bënte. Roli që kishte marrë përsipër të luante, ai i çifligarit të pasur, jo vetëm i shkonte për shtat, por i kishte hyrë në qejf dhe ia ledhatonte sedrën. Dhe punët që i kishte përzemër, po i shkonin mbroth. Kishte bërë shpenzime të mëdha për ngritjen e spitalit, për blerjen e makinave bujqësore, për stallën me lopë të racës, por qe i bindur se pasuria jo vetëm s'i ishte pakësuar, por i ishte shtuar. Në rastet e shitjes së tokës, të pyllit, të drithit, të leshit, të dhënies së tokës me qira Vronski nuk tundej nga çmimi i parë. Vuri në përdorim metoda të thjeshta, por të sigurta dhe



fitimprurëse, tregohej i kursyer, deri kurnac në pagesat e vogla. Ia dëgjonte këshillat ekonomatit gjerman, por për çdo gjë vendoste pasi bindej vetë për leverdinë. Pranonte të bënte shpenzime të vogla vetëm kur kishte para të tepërta dhe vetëm pas studimit të imët të detajeve; në çdo gjë kërkonte përfitim sa më të madh. Ndaj dhe ishte i drejtë përfundimi i përgjithshëm që jo vetëm s'e cënoi pasurinë, por e shumoi.

Në tetor bëheshin zgjedhjet për në kryesinë e fisnikëve të guvernës së Kashinit, ku gjendej çifligu i Vronskit, Svijazhskit, Koznishevit, Obllonskit dhe një pjesë e vogël e çifligut të Levinit. Zgjedhjet, për shkak të disa rrethanave dhe të pjesëmarrësve në to, tërhoqën vëmendjen e opinionit shoqëror, madje, erdhën edhe çifligarë që jashtë shtetit, enkas për këtë.

Vronski i kishte dhënë fjalën Svijazhskit se do merrte pjesë.

Një ditë para se të nisej, siç bënte ngahera, Vronski i tha Anës që do shkonte në Kashin. Ishte mot i vrenjtur, me shi e erë, të mbyste mërzia; Vronski ia tha lajmin e nisjes i vrenjtur dhe me zë të prerë; u habit shumë kur pa që Ana e priti fare e qetë, e pyeti vetëm se kur do kthehej. E hetoi i habitur, ngaqë s'e priste këtë gjakftohtësi të saj; Ana i buzëqeshi. Ia dinte mirë zakonin e mbylljes në vetvete, e ndrydhjes së ndjenjave; i ndodhte kur e kishte marrë të formës së prerë vendimin, pa ia bërë të ditura planet. I trembej kësaj gjendjeje të saj, por dëshira e madhe që kishte për të mos u grindur e shtyu të besonte që Ana vërtet kishte vënë mend.

- Besoj, nuk do mërzitesh?

- Edhe unë besoj, - i tha ajo. - Dje mora një arkë plot me libra nga Gotjeja, kështu që nuk do mërzitem.

"Paska zgjedhur këtë mënyrë komunikimi, aq më mirë për mua, - tha me vete Vronski. - Na e plasën buzën ato gërrvërret"

Pa e rrëmuar që t'i hapej për arsyen, Vronski u nis për në qytet. Ishte hera e parë që po ndaheshin pa u shpjeguar gjer në fund me njëri-tjetrin. Kjo edhe e merakoste, por edhe e gjente si variant që e kënaqte. "Do të ketë në fillim ca gjëra të pashpjeguara, të heshtura, të mbuluara me fshehtësi, pastaj do mësohet me largimet e mia. Se, sidoqoftë, jam gati të jap çdo gjë, por jo pavarësinë time të burrit," - tha me vete.

## XXVI

Në shtator Levinët shkuan në Moskë, Kiti ishte për të lindur. Levini kishte një muaj që rrinte pa bërë asnjë punë. Sergei Ivaniçi, që kishte

prona në Kashin, duhej të shkonte për të marrë pjesë në zgjedhjet e kryesisë së fisnikëve; mori me vete të vëllain, që shkonte të interesohej për pronën e të motrës, që jetonte jashtë shtetit. Kishte edhe një votë në zgjedhje, por po lëkundej, ngaqë uniforma për pjesëmarrje kushtonte tetëdhjetë rubla. Kiti ia bleu pa dijeninë e tij dhe Levini u nis. Kishte gjashtë ditë që sorrollatej për çështjet e pronës, por punë s'po mbaronte ngaqë ishin të zënë me zgjedhjet. Shkuarjet nga një zyrë në tjetrën, ecejaket pa mbarim i krijonin përshtypjen e pafuqisë që provojmë në ëndërr, kur kërkohet përdorimi i forcës fizike. Se për të pritur e prisnin me gatishmëri për të mbaruar punë, por për të bërë asgjë s'bëhej, sepse njëri apo tjetri zyrtar i lartë nuk gjendej në krye të detyrës. Por pas martesës qe bërë shumë i duruar, i thoshte vetes që nuk ishte e drejtë e tij të jepte gjykime për këto punë, mundohej të mos e prishte gjakun.

Edhe në mbledhjet para zgjedhjeve shkoi me mendjen të mos jepte mendime e as të bënte vërejtje, vetëm të dëgjonte e të kuptonte ç'ndodhte, se s'ishin të paktë ata që i përkushtoheshin këtyre punëve dhe që i respektonte. Si në çdo gjë kohët e fundit edhe në veprimtari si këto të fisnikëve kërkonte të zbulonte kuptimin më të thellë.

Sergei Ivaniçi i shpjegoi rëndësinë e zgjedhjeve të reja, priteshin përmbysje në organet drejtuese. Snetkovi, si kryetar i fisnikërisë së guvernës, rrëkëllente shuma të mëdha dhe kishte në dorë mbarëvajtjen e punëve të tutorisë, të arsimit popullor, të zemstvos, por ishte fisnik i brumit të vjetër, i ndershëm dhe skrupuloz, por që s'i kuptonte nevojat e kohës: mbante anën e fisnikërisë, s'i jepte krahë përhapjes dhe përmirësimit të arsimit, pengonte veprimtarinë e zemstvos. Duhej zëvendësuar me një njeri energjik dhe me pikëpamje bashkëkohore; duhej që shuma e mbledhur nga darovia e fisnikëve të shkonte në dobi të vetëqeverisjes së organeve vartëse, si zemstvoja e të tjera. Guverna e Kashinit kishte në ato çaste të tilla forca, që po të drejtoheshin si duhej, veprimtaria e saj mund të shërbente si shembull në mbarë Rusinë. Kryetar flitej të ishte Svijazhski, por kandidaturë më të përshtatshme mbanin atë të Nevedovskit, që kishte qenë profesor, një burrë shumë i mirë e i zgjuar, mik i ngushtë i Sergei Ivaniçit.

Në fjalën e hapjes guvernatori i Kashinit i përshëndeti pjesëmarrësit dhe u bëri thirrje zgjedhësve të niseshin jo nga anësia për njërin apo tjetrin të njohur, por nga meritat, duke patur parasysh të mirën e shoqërisë. U tha që shkonte me shpresën se fisnikët e guvernës, ashtu si dhe në zgjedhjet e mëparshme, do ta kryenin me devotshmëri e nder detyrën e tyre të shenjtë dhe do ta përligjnin besimin e lartë të Sovranit. Si e



mbaroi fjalën, guvernatori doli; fisnikët, duke biseduar me gjallëri, shumë edhe me entuziazëm, i vajtën pas, e vunë në mes kur po vishte pardesynë dhe po bisedonte përzemërsisht me kryetarin e fisnikëve. Levini donte të dëgjonte ç'flitej, që pastaj të thellohej në kuptimin e gjërave, ndaj iu afrua turmës dhe dëgjoi guvernatorin të thotë: " I thoni, ju lutem, Maria Ivanovnës, se gruas sime i vjen shumë keq që ajo po shkon në azil!" Fisnikët të gjithë sa qenë u nisën për në Kishën e Madhe. Këtu Levini, ashtu si dhe gjithë të tjerët, ngriti dorën lart dhe përsëriti pas arqimandritit fjalët e betimit se do të vepronin siç i kishte porositur guvernatori. Shërbesa kishtare gjithmonë qe mbresëlënëse për Levinin dhe kur shqiptoi fjalët: "Puth kryqin" dhe ktheu sytë nga turma e pleqve dhe e të rinjve që i përsërisnin ato fjalë, u mallëngjye sa s'bëhet.

Ditën e dytë dhe të tretë u diskutua për darovinë e fisnikëve dhe gjimnazin e vajzave. "Çështje pa ndonjë rëndësi", - i cilësoi Sergei Ivaniçi, ndaj Levini, i zënë me punët e pronës së të motrës, nuk shkoi. Ditën e katërt u bë verifikimi i të ardhurave dhe shpenzimeve dhe ndodhi përplasja e grupeve të fisnikëve. Komisioni shpalli që çdo gjë ishte në rregull. Kryetari i fisnikëve u çua, i falënderoi për besimin që kishin patur dhe u përlot. Salla e brohoriti dhe i shtrëngoi dorën. Në këtë kohë u ngrit një fisnik dhe shpalli që komisioni nuk kishte bërë kurrfarë kontrolli, ngaqë e kishin quajtur fyerje për kryetarin në fuqi; njëri nga anëtarët u rrëmbye dhe e pranoi; atëherë një burrë trupvogël, moshë e re, që e kishte gjuhën shpatë, u ngrit e tha që kryetarit, me siguri, ia kishte ënda të jepte llogari për shumat e shpenzuara dhe s'e gjente me vend atë farë mirësjellje të anëtarëve të komisionit, që ia hiqte këtë kënaqësi morale. Komisioni e tërhoqi mbrapsht deklaratën e bërë. U çua Sergei Ivaniçi dhe me një logjikë të hekurt tha: o duhej pranuar si e qenë deklarata e komisionit të kontrollit, o nuk duhej pranuar. Foli me hollësi për këtë. E kundërshtoi fisniku trupvogël. Foli Svijazhski dhe përsëri po ai fisniku me gjuhën shpatë. Diskutimi zgjati, por përfundim nuk u arrit.

Levini tërë këto i ndiqte i çmeritur. E pyeti Sergei Ivaniçin në kishte dyshime për rregullsinë e shpenzimeve? Ky i tha:

- Jo, nuk ka. Është njeri i ndershëm. Veç duhen tronditur e troshitur që në themele këto mënyra të vjetëruara të qeverisjes së punëve të fisnikëve.

Ditën e pestë u bënë zgjedhjet për kryetarët e krahinave. Pati zhurmë e potere.

Në krahinën e Seleznievit u rizgjodh kryetar njëzëri Svijazhski dhe po atë ditë shtroi drekë për shokët.

XXVII

Ditën e gjashtë u bënë zgjedhjet për kryesinë e guvernës. Salla qe mbushur plot e përplot me fisnikë, kishin ardhur kush nga Krimea, kush nga Peterburgu, por edhe nga jashtë shtetit. U takuan shokët e vjetër, galdim, urime, përshëndetje. Diskutimet zhvilloheshin në tribunë nën portretin e carit. Por atmosfera qe e elektrizuar: në pushime mblidheshin turma-turma, pëshpërisnin, s'donin t'i dëgjonin kundërshtarët. Në dukje qenë të ndarë në dy pjesë: në fisnikë të vjetër dhe të rinj. Të vjetrit kishin veshur uniformat e Oborrit, të kopsitura deri në grykë, me shpatë në brez e me kapele me kokardë; ndër këta kishte që qenë veshur me uniformën e marinës, të kalorësisë, të këmbësorisë, me gjoksin plot me dekorata. Të rinjtë kishin veshur uniformë fisniku të hapur përpara, me bel e supe të larta, me jelek të bardhë, ose me uniformë me jakë të zezë të zbukuruar me gjethe dafine, uniformë e Ministrisë së Drejtësisë. Por ndarja në të vjetër e të rinj s'kishte të bënte me grupimet, Levini vuri re që në to bënin pjesë fisnikë të të gjitha moshave.

Levini kishte qëndruar në këmbë në një sallë të vogël ku pihej duhani dhe kishte bufe, po mbante vesh bisedimin e një trumbe aty pranë. Sergei Ivaniçi përbënte strumbullarin e një grumbulli tjetër, ku ishte edhe Svijazhski me Hlustovin, kryetarin e fisnikëve të një krahine tjetër, por që bënte pjesë në grupin e tyre. Hlustovi nuk po pranonte t'i kërkonte Snetkovit të vinte kandidaturën, Svijazhski përpiqej t'ia mbushte mendjen; edhe Sergei Ivaniçi i po atij mendimi ishte. Levini s'po arrinte ta kuptonte përse këta të grupit kundërshtar kërkonin të merrnin në mbrojtje kandidaturën e Snetkovit, të cilin donin ta përmbysnin.

Stepan Arkadiçi i veshur me uniformën e Oborrit, që sapo kishte ngrënë e pirë diçka në bufe, iu afrua grupit duke fshirë buzët me një shami batiste të qëndisur me azhur dhe të parfumuar.

- Duhet përkrahur pozita, Sergei Ivaniç! - tha duke fërkuar të dyja basetat.

Pasi vuri veshin për ç'po flitej, e përkrahu mendimin e Svijazhskit.

- Mjafton një krahinë; sa për Svijazhskin, këtë kush s'e di, ai është opozita, - tha.

Këto fjalë, që tingëlluan të qarta për të gjithë, Levinit nuk i thanë kurrgjë.

- Hë, Kostja, po më duket se të paska hyrë lezeti dhe ty? - i tha dhe i vuri krahun Levinit.

Ky e pa i hutuar, gjë prej gjëje s'po kuptonte. Pasi u larguan disa hapa nga grupi që po bisedonte tërë gjallëri, e pyeti Stepan Arkadiçin se cila ishte arsyeja që po i kërkonin Snetkovit të vinte kandidaturën.



- *O sancta simplicitas!* [1] - thirri Stepan Arkadiçi dhe ia shpjegoi si ishte puna.

Në rast se kandidatura e Snetkovit miratohej njëzëri nga të gjithë krahinat, atëherë ai zgjidhej kryetar pa qenë nevoja për votim, por kjo nuk duhej të ndodhte; po të dilnin kundër dy kryetarë krahine, Snetkovi vetë mund ta tërhiqte kandidaturën e tij; atëherë grupi kundërshtar mund ta zëvendësonte me një kandidat tjetër të tyre, kjo ia prishte planet opozitës; ama, po të ngrihej kundër Snetkovit vetëm një kryetar krahine, atëherë ky do pranonte, por me votim të përgjithshëm; opozita do dilte me kandidatin e saj dhe shpresonte që ky të fitonte me shumicë votash.

Levini e kuptoi, por jo deri në fund, donte të bënte pyetje, por të gjithë sa ishin iu drejtuan sallës së mbledhjes.

- Ç'është kjo? Çfarë? Cilin? - Duhet prokurë? Për kë? - Nuk e pranojnë? - Jo, jo, prokurë. - Flerovin nuk e pranojnë të votojë. - Punë e madhe që ka dalë në gjyq! - Poshtërsi! - Po ligji? - dëgjoi Levini të flitej nga të katër anët dhe bashkë me të tjerët, që nguteshin të hynin në sallë, hyri dhe ai, iu afrua tribunës, ku debatonin me afsh kryetari i fisnikëve të guvernës, Svijazhski dhe krerë të grupimeve të tjera.

XXVIII

Si i tralhisur Levini u largua dhe qëndroi në këmbë larg tribunës. Mezi e dëgjonte ç'thuhej. Herë i zinte veshi zërin e butë të kryetarit të fisnikëve, herë zërin shpues të fisnikut me gjuhën shpatë dhe herë zërin e Svijazhskit. Po flisnin për kuptimin e shprehjes: "Ka dalë përpara gjyqit". Bënë mënjanë për t'i hapur rrugën Sergei Ivaniçit, ky tha se duhej parë ç'thoshte ligji, e urdhëroi sekretarin të gjente nenin e duhur. Aty thuhej që mosmarrëveshjet zgjidheshin me votimin e fisnikëve. U dëgjuan të thirrura:

- Ta hedhim në votë! Kot e zgjasim! Me votë zgjidhet!

Gjakrat u ndezën, sallën e mbuluan britmat, kryetari i fisnikëve mezi e vendosi rregullin.

- Ta hedhim në votë! Fisniku di çfarë bën! Besimi i sovranit! Nuk kontrollohet kryetari i fisnikëve si të ishte çirak dyqani!... S'është aty puna! Ta hedhim në votë! - dëgjoheshin nga të katër anët britma njerëzish

1) *O thjeshtësi e shenjtë (lat.)*

të nxehur, të inatosur e deri të çakërryer. Në fytyrat e folësve shprehej mllef e deri urrejtje e pakufishme.

Tërë ky tërbim njerëzor po e habiste Levinin. Më pas Sergei Ivaniçi ia shpjegoi, pasi i hoqi vërejtjen që e kishte harruar silogjizmin: për të mirën e përgjithshme, duhej përmbysur Snetkovi; për ta përmbysur duhej siguruar shumica e votave; për të patur shumicën e votave, duhej t'i jepej Flerovit e drejta e votimit; për ta siguruar këtë, u duhej shpjeguar të pranishmëve domethënia e nenit përkatës.

- Se një votë mund ta bëjë peshoren të anojë andej nga e do interesi i përgjithshëm; duhet qenë serioz dhe këmbëngulës në kësi punësh, - e mbylli arsyetimin e vet Sergei Ivaniçi.

Por Levinin s'e hante meraku për këtë, i dhimbte zemra kur shihte këta burra të mirë, që i nderonte, në një gjendje aq të acaruar e deri të çakërryer. S'po e mposhtte dot dalldinë, doli nga salla e mbledhjes, shkoi në sallën e vogël, ku s'kishte këmbë njeriu, përveç bufetierit dhe kamerierëve të zënë me punë; iu lehtësua shpirti, iu duk sikur iku nga një dhomë me ajër të qelbur dhe u gjend në ajër të pastër. Ecejaku nëpër sallë, i shihte i kënaqur ata që punonin. I erdhi për të qeshur kur pa kamerierin thinjosh, të cilit i hidhnin romuze të rinjtë, t'u tregonte si paloseshin pecetat. Levini po bëhej gati t'i fliste, kur pa t'i afrohej sekretari i zyrës së tutorisë, që e kishte për detyrë t'i njihte të tërë fisnikët e guvernës, iu afrua dhe i tha:

- Urdhëroni, Konstantin Dmitriç, ju kërkon vëllai. Po hidhet në votë çështja e Flerovit.

Levini u kthye në sallë, mori një kokërr të bardhë dhe, duke ecur pas vëllait, iu afrua tryezës, ku qëndronte në këmbë Svijazhski, që i kishte dhënë fytyrës pamje hijerëndë dhe ironike, kurse në dorë mbante mjekrën dhe i merrte erë. Sergei Ivaniçi futi dorën në kuti, lëshoi kokrën dhe ia la vendin Levinit, pa u larguar që aty. Levini qe afruar, por kishte harruar pse kishte ardhur, u turbullua dhe e pyeti: "Ku ta hedh?" E tha me zë të ulët, të tjerët po bisedonin, por ja që e dëgjuan. Sergei Ivaniçi u vrenjt dhe i tha vrazhdë: "Kjo është punë bindjesh!" Disa vunë buzën në gaz. Levini u skuq. E futi shpejt e shpejt dorën nën beze dhe e lëshoi kokrrën në anën e djathtë, sepse në dorën e djathtë po e mbante. Iu kujtua që rregulli e kërkonte ta fuste dorën edhe në anën e majtë, e futi me vonesë dhe u largua i hutuar.

- Njëqind e njëzet e gjashtë vota janë që të votojë, nëntëdhjetë e nëntë janë që të mos votojë, - shpalli sekretari.

U dëgjuan të qeshura: në kutitë e votimit kishin gjetur edhe një



komçë e dy kokrra arra.

Levini pa që një grup fisnikësh e rrethoi Snetkovin dhe po i luteshin të vinte kandidaturën. Levini iu afrua. Dëgjoi që po u thoshte: "Shërbeva me sa fuqi kisha, sipas drejtësisë dhe së vërtetës. E çmoj besimin tuaj, ju jam mirënjohës".

Ndali se nuk po fliste dot më nga një komçë i qe mbledhur në grykë dhe doli nga salla. Ngashërimi po i vinte o nga indinjata për padrejtësinë që po i bëhej, o nga dashuria e madhe për fisnikët, o nga tronditja që veten e shihte të rrethuar nga aq shumë armiq. Ata që e shihnin, u prekën sinqerisht, edhe Levinit iu dhimbs Snetkovi. Te dera ai sa s'u përplas me Levinin.

- Më falni, - i tha siç i flitet një të panjohuri, por kur e njohu, vuri buzën në gaz, bëri t'i fliste, por s'mundi nga tronditja e madhe. Në përfytyrimin e Levinit Snetkovi ngjante me bishën e ndjekur që e ka pisk punën. I erdhi keq. Një ditë më parë i kishte shkuar në shtëpi për çështjen e tutorisë së pronës së motrës, e kishte parë në tërë madhështinë e një burri të mirë dhe familjar. Shtëpia e madhe me mobilje të vjetra, me shërbëtorët pleq, të veshur dosido dhe të mbajtur keq, por tejet të respektueshëm, e shoqja trashaluqe dhe shpirtmirë me skufjen rrethuar me dantellë dhe me një shall turk krahëve, që mbante në prehër dhe përkëdhelte mbesën, djali i vogël që vazhdonte gjimnazin, që i puthi dorën të atit kur u kthye nga shkolla, fjalët e përzemërta dhe dashamirëse të të zotit të shtëpisë si dhe gjestet e zemërmirit që i shoqëruan, të gjitha këto bënë të lindnin ndjenja simpatie dhe respekti në shpirtin e Levinit. Ia kishte ënda t'i thoshte dy fjalë të mira.

- Domethënë, përsëri do jeni ju në krye të punëve të fisnikërisë? - e pyeti.

- Nuk e besoj, - iu përgjigj Snetkovi dhe pa përreth me frikë. - Jam plak, jam i lodhur. Ka më të rinj e më të denjë se unë, ata dhe të jenë në krye të punëve.

Dhe kryetari hyri në një derë aty pranë.

U kalua në zgjedhjet.

Debati për të drejtën e Flerovit i dha opozitës jo vetëm një kokërr më tepër, por edhe kohë të mjaftueshme për të thirrur edhe tre fisnikë po ashtu të përjashtuar; njerëzit e Snetkovit të tretin s'e lanë për parregullsi uniforme.

- E solla njërin, ia nxora dehjen duke e lagur me ujë të ftohtë, - i tha Svijazhskit çifligari, që kishte shkuar ta merrte. - Ne vota na duhet.

- Mbahet dot në këmbë? - e pyeti Svijazhski.

- Që ç'ke me të. Do ruajtur mos i japin këtu ndonjë gotë... Bufetierin e porosita të mos i shërbejë.

## XXIX

Salla e vogël e bufesë ishte plot me fisnikë. Më të merakosur dukeshin krerët e grupeve, ata ishin në dijeni të të fshehtave të betejës së pritshme, fisnikët e tjerë ishin vetëm ushtarë të thjeshtë. Vërtet që kishin humor si para betejës, por edhe kohë për të dëfryer gjenin: disa pinin nga një gotë dhe hanin meze, të tjerë pinin duhan dhe bisedonin me të njohurit.

Levinit jo vetëm s'i hahej e s'i pihej, por as duhanin s'ia qaste. Me të vetët nuk donte të rrinte, aq më tepër që me ta u bashkua dhe Vronski, i veshur me uniformën e Oborrit, që fliste tërë gjallëri. Edhe dje e kishte parë, por kishte bërë sikur s'e kishte vënë re, nuk donte ta takonte. Iu afrua dritares dhe zuri të shihte e të dëgjonte. Qe i mërzitur dhe marazi sa vinte e i rritej, ngaqë e shihte se të tjerët kishin shqetësime dhe preokupime, jepnin e merrnin tërë gjallëri, vetëm ai s'interesohej për asgjë dhe s'bënte asnjë punë.

- Është batakçi i madh! I thashë, po s'më dëgjoi! - po i ankohej shokut një çifligar shkurtabiq, kurrizdalë, me leshra të ngjyer që i vinin deri te jaka e uniformës. I hodhi një shikim të pakënaquri Levinit dhe u kthye përsëri nga shoku.

- S'është punë e paqme, - foli tjetri me zë të hollë.

Ndërkaq po i afrohej një trumbë çifligarësh, që kishin vënë në mes një gjeneral. Dukej që po kërkonin ndonjë qoshe ku të bisedonin pa i dëgjuar njeri.

- Si guxon të thotë që paskam qenë unë ai që paskam urdhëruar t'ia merrnin pantallonat e uniformës? I ka lënë rehen për të kthyer ndonjë gotë! Aq më bën që është princ. Ta mbajë gojën! S'i duroj lapërdhitë! - thoshte dikush.

- Të më falni, por brenda ligjit është! - dëgjoi të thuhej në një vend tjetër. - Gruaja duhet të jetë e regjistruar si fisnike.

- E ç'më duhet mua ligji! Unë flas me zemër në dorë. S'e mbajmë kot emrin e fisnikut! Ki besim atëherë!

- Shkëlqesi, shkojmë të pimë *fine champagne*. [1]

Pranë Levinit kaloi një grumbull fisnikësh, që ndiqte pas njërin që

1) *raki e mirë Sharentës (fr.)*



bërtiste, një të dehur, përkrahës të kryetarit.

- Sa herë i kam thënë Maria Semionovnës që ta jepte me qira, po pse, i mbushet koka? - po thoshte me zë të shtruar një çifligar mustaqethinjur, i veshur me uniformën e kolonelit të shtatmadhërisë së vjetër. Ishte çifligari, që Levini e kishte takuar te Svijazhski. Ky e njohu Levinin dhe e përshëndeti.

- Gëzohem që ju shoh. Si s'më kujtoheni? Te Nikollai Ivanoviçi jemi takuar.

- Si veni me punët e çifligut? - e pyeti Levini.

- Si më parë, me humbje, - me një buzëqeshje përulëse, por prej njeriu të qetë dhe të bindur, që ndryshe s'ka si të jetë, iu përgjigj çifligari dhe i qëndroi përbri. - Po ju, si paskeni ardhur në guvernën tonë? - e pyeti. - Me siguri, për të marrë pjesë në këtë *coup d'état* [1] tonin? - i tha duke e shqiptuar keq frëngjishten. - Është mbledhur tërë Rusia... - Tregoi me kokë Stepan Arkadiçin e veshur shik, me pantallona të bardha dhe me uniformë Oborri që po kalonte me një gjeneral.

- Duhet t'ju them që s'para marr vesh nga këto zgjedhje të kryesisë së fisnikëve, - i tha Levini.

- E ç'paska këtu për të marrë vesh? - ia ktheu po me pyetje çifligari dhe e pa drejt në sy. - Është një institucion i mbaruar, ruhet për inerci. Shihni uniformat dhe do bindeni që është mbledhje gjyqtarësh paqi, anëtarësh komisionesh, por jo fisnikësh.

- E pse keni ardhur atëherë? - e pyeti Levini.

- Forca e zakonit. Pastaj lidhjet duhen ruajtur. Është detyrë morale, si të thuash. Por, t'ju them të drejtën, kam edhe interesin tim. Dhëndri shpreson të zgjidhet në ndonjë komision. Nuk është i pasur, më duhet ta ndihmoj. Po tërë këta zotërinj pse vijnë? Sidomos të rinjtë?

- Janë brezi i ri i fisnikëve.

- Brez i ri janë, por jo i fisnikëve. Janë pronarë tokash, kurse ne jemi çifligarë. Si fisnikë hedhin gurë kundër vetes.

- Po ju thatë që është institucion i mbaruar.

- I mbaruar është, por duhet sjellë me respekt. Me Snetkovin, për shembull... I mirë a i keq, por mbahet në këmbë mbi njëqind vjet ky institucion. Ja, përfytyroni: doni të bëni një kopsht të ri para shtëpisë, aty gjendet një dru shekullor. Vjetërsirë duket, tërë gdhenj e xhunga, por për ca postate lulesh s'do ia vini sopatën, do i bëni postatet që t'i shkojnë vendit me drurin në mes. - Tërë këto fjalë çifligari i tha me zë të ulët, që të mos e dëgjonin. - Po juve si ju shkojnë punët në çiflig?

1) *grusht shteti (fr.)*

- Jo mirë. Pesë përqind fitim jep.

- Pa llogaritur lodhjen, por duhet llogaritur. Ja unë: para se të merresha me punët e çifligut punoja në një zyrë, rroga tri mijë në vit; tani rropatem me orar e pa orar dhe marr siç merrni ju, pesë përqind. Dhe them shyqyr Zotit...

- E pse vazhdoni, kur s'keni fitim?

- Po ç'të bësh? Si t'ua shpjegoj? Jam mësuar me punë, duhet të bëj detyrën. Po ju them edhe këtë: im bir nuk dëshiron të merret me punët e çifligut, u është përkushtuar studimeve. S'do kem vazhdues. Po ja që s'e lë dot punën! Mbolla edhe pemë këtë vit...

- Po, po, - i tha Levini. - Mirë thoni. Edhe unë ashtu: e shoh që s'kam ndonjë përfitim nga çifligu, por vazhdoj të punoj. Ndiej një si detyrim ndaj tokës.

- Dëgjoni ç'do t'ju them, - vazhdoi çifligari. - Kisha fqinj një tregtar. Po shëtisnim nëpër çiflig, në pyll. "Stepan Vasiliç, - më thotë. - Ekonominë në rregull e keni, kurse pyllin e keni lënë pas dore". Në të vërtetë edhe pylli në rregull ishte. - "Të isha unë, do u vija sopatën blireve. Bëhen nja njëmijë rrënjë, nxjerr goxha dërrasë e çfarë dërrase, kushton shumë. Pale drurë zjarri".

- Me ato para do blinte gjë të gjallë, por edhe tokë, thuajse falas do ta blinte, do ua lëshonte fshatarëve me qira, - ia plotësoi mendimin Levini me buzën në gaz, që dukej se jo një herë i kishte peshuar në mendjen e tij ca përllogaritje si këto. - Dhe do vinte pasuri. Kurse ju dhe unë i lutemi Zotit të na i falë këto që kemi për t'ua lënë fëmijëve.

- Kam dëgjuar që jeni martuar? - e pyeti çifligari.

- Po, - iu përgjigj Levini me mburrje prej të vetëkënaquri. - Kjo jona është vërtet pët t'u çuditur! - vijoi. - Jetojmë pa kurrfarë llogarie, si të na kenë vënë të ruajmë tokat, si vestalet e lashtësisë që ruanin zjarrin.

Çifligari mustaqethinjur qeshi nën hundë dhe u skërmit.

- Ka mes nesh edhe nga ata që po orvaten të futin industrinë në bujqësi. Ja, Nikollai Ivanoviçi, kont Vronski, që ka pak kohë që u vendos në çiflig. Deri tani vetëm e kanë shpenzuar kapitalin.

- E pse të mos bëjmë siç bëjnë tregtarët? E pse s'i presim drurët për t'i bërë dërrasa? - e pyeti Levini, duke iu kthyer mendimit që e kishte sëmbuar.

- Po sepse bëjmë atë që thatë ju: ruajmë zjarrin. Ajo tjetra s'është detyrë për fisnikun. Se puna e fisnikut nuk bëhet këtu, në këto mbledhje, por atje ku është toka. Kemi edhe ne ndërgjegjen tonë, ajo na e dikton ç'duhet bërë e ç'nuk duhet bërë... Edhe me fshatarin po kjo ndodh.



Fshatari i mirë merr me qira aq tokë sa është i zoti të punojë; e punon sido që të jetë, e mirë apo e keqe. Nuk bën llogari, shpesh ndahet dhe me humbje.

- Njëlloj si ne, - ia mbështeti mendimin Levini. - Më erdhi mirë që u takuam dhe biseduam, - shtoi kur pa Svijazhskin t'u afrohej.

- Është hera e parë që u takuam pas njohjes në shtëpinë tuaj, - i tha çifligari me mustaqe të thinjura. - Folëm e u kënaqëm.

- Dhe, me siguri, e përfolët të renë në bujqësi? - i pyeti Svijazhski me nënqeshjen e kithët në fytyrë.

- Edhe atë e bëmë.

- E po, e paskeni shfryrë dufin.

## XXX

Svijazhski i futi Levinit krahun dhe e shpuri te të vetët. Tani nuk kishte si të mos takohej me Vronskin, që bashkë me Stepan Arkadiçin dhe Sergei Ivaniçin po e shihnin si po u afrohej.

- Gëzohem shumë. Më duket se kam patur kënaqësinë t'ju takoj...te princesha Sherbackaja, - i tha dhe i zgjati dorën.

- Po, më kujtohet mirë ai takim, - i tha Levini i përflakur në fytyrë; i ktheu menjëherë krahët dhe zuri të bisedonte me vëllain.

Vronski nënqeshi lehtë dhe u kthye nga Svijazhski; dukej që s'kishte kurrfarë dëshire t'i hapte muhabet Levinit, ndërkohë që Levini, duke biseduar me vëllain, një e dy e kthehej me fytyrë nga Vronski, si të donte ta shlyente vrazhdësinë, me të cilën i kishte folur atypari.

- Ku ka mbetur puna? - i pyeti Levini, duke iu drejtuar sa Svijazhskit aq dhe Vronskit.

- Te Snetkovi. O duhet të tërhiqet, o të pranojë, - iu përgjigj Svijazhski.

- Po si, do pranojë?

- Aty është puna, që s'po e ndan llafin, - i tha Vronski.

- Po në u tërheqtë, cili është kandidati tjetër? - pyeti Levini duke parë nga Vronski.

- Ai që do jetë, le të jetë, - ia ktheu Svijazhski me nervozizëm.

- Mos do jeni ju? - e pyeti Levini.

- Veç unë jo, - tha Svijazhski i turbulluar dhe pa me frikë nga zotëria me gjuhën shpatë, që qëndronte në këmbë pranë Sergei Ivaniçit.

- Atëherë do jetë Nevedovski, - tha Levini dhe e ndjeu që po

ngatërrohej kot së koti.

Dhe vërtet i ngatërroi punët, sepse edhe Svijazhski, edhe Nevedovski, që të dy ishin kandidatë.

- Unë, njëherë, në asnjë mënyrë, - iu përgjigj shkurtabiqi me gjuhën shpatë.

Deshi s'deshi Svijazhski ia paraqiti Levinit.

- Të thashë, të paska hyrë lezeti, - i tha baxhanakut me të qeshur Stepan Arkadiçi dhe i shkeli syrin Vronskit. - Zgjedhjet ngjajnë me vrapimet me kuaj, mund të vësh edhe bast.

- Vërtet, të rrëmbejnë, - tha Vronski. - Në iu vure, kërkon t'ia dalësh mbanë. Është luftë!

Dy fjalët e fundit i shqiptoi vetullngrysur dhe me nofullat shtrënguar.

- I shkathët dhe i hedhur ky Svijazhski. Njeri largpamës!

- Ashtu vërtet, - pohoi Vronski pa e patur aty mendjen.

Ra një heshtje disi e zgjatur; Vronski (e po, duhej parë diku) e kaloi shikimin te këmbët e Levinit, te uniforma, te fytyra; sytë e tij u ndeshën me sytë e zymtë të Levinit, deshi s'deshi, tha sa për të thënë diçka:

- Si është e mundur që ju, banues i përhershëm në fshat, të mos jeni gjyqtar paqi? S'po ju shoh me atë uniformë.

- Po sepse e quaj që ai farë gjyqi nuk ka pikën e kuptimit, - iu përgjigj Levini zymtë, ndonëse kishte bërë mendje të tregohej i përzemërt me Vronskin, për të shlyer vrazhdësinë e sjelljes në fillim.

- Nuk mund ta ndaj këtë mendim me ju, - iu përgjigj Vronski me zë të shtruar, të qetë, por edhe me habi.

- S'është gjyq, por lojë, - tha pasionshëm Levini. - Gjyqet e paqit s'kanë ç'na duhen. Pak kam pasur të bëj gjatë këtyre tetë vjetëve, por edhe ato çështje që janë shtruar, s'janë zgjidhur drejt. Gjyqtari i paqit ndodhet nja pesëdhjetë kilometra nga unë; për një çështje që kushton dy rubla do më duhet të dërgoj avokatin, që kushton pesëmbëdhjetë rubla.

I tregoi për fshatarin që vodhi miell te mullisi dhe kur ky e kapi me presh në dorë, e paditi për shpifje. Ishte krejt pa vend kjo që tregoi, edhe vetë e ndjeu.

- Është origjinal ky! - tha Stepan Arkadiçi me buzëqeshjen ëmbëloshe në fytyrë. - Shkojmë. Filloi votimi.

U ndanë.

- Nuk e kuptoj, - i tha Sergei Ivaniçi, që e kishte vënë re bisedën e pahijshme të Levinit. - As pikën e taktit politik nuk ke! Po s'je ti vetëm, të gjithë ne rusëve na mungon. Kryetari i fisnikëve të guvernës është



kundërshtari ynë, ti me të je *ami cochon,* [1] kërkon të hidhet në votë, kurse kont Vronskin, nuk them se dua ta bëj shok, më ftoi për drekë, por s'do i vete, ama, është yni, përse duhet bërë armik? Vete e pyet Nevedovskin, në do e paraqesë kandidaturën, po kjo nuk shkon.

- S'marr vesh nga këto! Gjepura më duken të gjitha, - i tha Levini i mërzitur.

- Gjepura thua, por kur kërkon t'u futesh në brendësi, i bën mish-mash të gjitha.

Levini s'foli. Hynë në sallë.

Ndonëse e ndiente kurthin, kryetari i fisnikëve të guvernës vendosi ta vinte kandidaturën.

Në sallë mbretëronte heshtja, kur sekretari shpalli kandidaturën e Snetkovit. Filloi votimi.

- Hidhe nga e djathta, - i përshpëriti Stepan Arkadiçi Levinit. Kur po i afrohej kutisë, kokrrën e shtrëngonte në dorën e djathtë, por kur e ngriti ta hidhte, iu duk se po gabonte, e kaloi në të majtën dhe e hodhi në kutinë e majtë. Një i regjur në këso punësh, që e kuptonte ku e hidhnin kokrrën nga lëvizja e lehtë e bërrylit, u ngërdhesh i pakënaqur.

Ra heshtja. Numëroheshin kokrrat. Një zë njoftoi përfundimin; Snetkovi fitoi shumicën; dashamirësit e rrethuan nga të katër anët.

- Mbaroi tani? - e pyeti Levini Sergei Ivaniçin.

- Tani filloi, - ia ktheu me buzën në gaz Svijazhski në vend të Sergei Ivaniçit. - Kandidati i opozitës mund të marrë më shumë vota.

Levini e dinte që kishte në këtë mes edhe diçka tepër mendjehollë, por e kishte harruar çfarë. Qe mërzitur shumë, mezi priste të gjendej sa më larg kësaj turme. Doli në sallën e vogël me bufe, përsëri e këndelli pamja e bufetierit dhe e kamerierëve që merreshin me punë. Iu afrua kamerieri thinjosh, e pyeti në dëshironte diçka, Levini porositi kotoletë me fasule. Nuk ia kishte qejfi të kthehej në sallë, ngjiti shkallët dhe u gjend në galeri. Kishte zonja të veshura mirë, që shihnin nga parmakët poshtë, pranë u qëndronin avokatë, mësues gjimnazi, oficerë. Përpiqeshin të mos u shpëtonte asgjë nga ajo që ndodhte poshtë. Aty pranë Levini dëgjoi të flisnin mirë për të vëllain. Ishte një zonjë që po i thoshte një avokati:

- Kënaqësi është ta dëgjosh këtë Koznishevin! Edhe pa ngrënë rri, por vetëm ta dëgjoj. Xhevahir burrë! Qartë dhe shkoqur i thotë të tëra. Në gjyqin tuaj s'gjen gojëtar të këtillë.

Levini gjeti një vend të lirë te parmakët, u përkul dhe mbajti vesh.

1) *në miqësi (fr.)*

Fliste një burrë i hollë e i gjatë me uniformë.

- Shpallet kandidatura e kapitenit të kavalerisë së gardës perandorake Evgjeni Ivanoviç Apuhtinit!

Mbretëroi heshtja, pastaj u dëgjua një zë i mbytur plaku.

- Hoqi dorë!

- Shpallet kandidatura e këshilltarit të Oborrit Pjotr Petroviç Bollit.

- Hoqi dorë.

Dhe kështu me radhë.

Levinin po e mbyste mërzia e paduruešhme. Vendosi të ikte dhe iu drejtua shkallëve. I hapi rrugë një zonje me taka të larta, që i ngjiste me të shpejtë shkallët e shoqëruar nga zëvendësprokurori i shkathët.

- Ju thashë që s'jeni vonë, - i tha zonjës.

Levini ishte te garderoba dhe po i jepte shërbyesit numrin për të marrë pardesynë, kur e arriti sekretari.

- Urdhëroni në sallë, Konstandin Dmitriç, po votojnë, - i tha.

Po votohej për kandidaturën e Nevedovskit, që në bisedën pak më parë me Levinin i kishte rënë hasha.

U hap dera, i doli përpara fytyra e lodhur dhe e përvuajtur e Snetkovit. Dukej aq shumë i drobitur, sa të kallte frikën.

- Të thashë të mos lije njeri të dilte! - i bërtiti rojes.

- E hapa derën që të hynin, shkëlqesi!

- O perëndi! - tha Snetkovi, psherëtiu thellë dhe ashtu kokulur, i rraskapitur, me pantallonat e bardha eci përmes sallës për te tryeza e madhe.

Siç ishte parashikuar, Nevedovski mori më shumë vota dhe u shpall kryetar i fisnikëve të guvernës. Shumë nga votuesit dukeshin të kënaqur, të gëzuar, të lumtur, të entuziazmuar; shumë të tjerë mbetën të pakënaqur, të helmuar. Ish-kryetari s'e fshihte dëshpërimin e madh.

Kur po dilte nga salla Nevedovski, turma e fisnikëve e rrethoi dhe e ndoqi pas me brohorima, ashtu si kishte bërë edhe dikur, kur ishte zgjedhur Snetkovi.

## XXXI

Kryetari i ri dhe krerët e opozitës që fitoi ishin për drekë te Vronski. Ky vërtet që kishte shkuar në ato zgjedhje me mendimin për të kryer detyrën e çifligarit dhe të fisnikut, por s'e kishte pandehur që do ta rrëmbenin kaq shumë dhe do tregohej aq i zoti për ta kryer si duhej



detyrën. Ishte i ri në atë rreth fisnikësh, por pati sukses dhe s'pati gabuar kur kishte menduar se qe me influencë. I vinte nga pasuria e madhe që kishte, nga titulli i kontit që mbante, nga luksi, me të cilin e kishte rrethuar veten (se dhe në Kashin banoi në shtëpinë e Shirokovit, mikut të tij të vjetër, që ishte bërë bankier me nam në ato anë), nga miqësia me guvernatorin dhe sidomos nga sjellja e thjeshtë dhe plot dinjitet me të gjithë, që e bëri shumicën e fisnikëve të ndërronte qëndrim ndaj tij. Vronski vuri re se, me përjashtim të atij marrokut, që ishte martuar me Kiti Sherbackajan dhe që, *à propos de bottes,* [1] me një ligësi të çuditshme kishte dërdëllitur ca broçkulla, çdo fisnik tjetër, me të cilin ishte njohur, i qe bërë përkrahës.

E dinte, por dhe të tjerët e dinin që kishte qenë mbështetja prej tij e kandidaturës së Nevedovskit ajo që përcaktoi fitoren. Dhe tani, ulur rreth tryezës, për të kremtuar ngjarjen e madhe, po e shijonte si askush gëzimin e triumfit në këto zgjedhje. I tha vetes se, po të ishte martuar me Anën, pas tre vjetëve do e vinte patjetër kandidaturën. Siç i kishte ndodhur me xhokein që fitoi në vrapimet me kuaj, i kishte lindur dëshira të merrte pjesë vetë në vrapimet e ardhshme.

Vronski qe ulur në krye të tryezës, në të djathtë rrinte guvernatori, gjeneral i shpurës së perandorit. Për të tjerët ai ishte i pari i punëve të guvernës, njeriu që i përuleshin dhe i nënshtroheshin të gjithë, kurse për Vronskin ishte Masllov Katka, siç e thërrisnin në Korpusin e Pazhëve. Ia vinte re turbullimin dhe Vronski mundohej *mettre à son aise.* [2] Në krahun e majtë qe ulur Nevedovski me pamjen prej mistreci të vendosur e kryeneç, të cilit s'i shqitej nga buzët ironia. Me të Vronski sillej thjesht e me respekt!

Svijazhski s'e jepte veten si të humbur. Nuk e quante mossukses ç'i kishte ndodhur, kolegun e uroi me përzemërsi, i tha se nuk mund të gjendej përfaqësues më i denjë i interesave të tyre dhe kryetar më i përshtatshëm për fisnikët. "Prandaj, - tha me gotën e verës në dorë, - të gjithë ata që nisen nga qëllime të ndershme, e kremtojnë këtë fitore dhe e brohorasin nga zemra".

Edhe Stepan Arkadiçi e ndiente veten shumë të kënaqur, e kishte kaluar si s'kishte më mirë atë ditë. Gjatë drekës së shkëlqyer kujtuan episode nga zgjedhjet. Svijazhski shkërbeu Snetkovin, fjalimin e tij prej qaramani të dalldisur dhe duke iu drejtuar Nevedovskit tha që shkëlqesia e tij duhej të përdorte për kontrollin e shpenzimeve mënyra më të

1) *kot së koti (fr.)*

2) *ta gjallëronte*

ndërlikuara se lotët. Një fisnik hokatar tregoi se ish-kryetari kishte pajtuar kameriere me çorape të bardha për ballon madhështore që gatitej të jepte, po ja që i duhej t'i kthente mbrapsht, në qoftë se kryetari i ri nuk do ta jepte ballon.

Të gjithë, bënin ç'bënin dhe i drejtoheshin Nevedovskit me fjalët: "kryetari ynë", "shkëlqesia e tij". Thuheshin me kënaqësinë që ndiejmë kur thërrasim një grua të re "zonjë" me emrin e të shoqit. Nevedovski shtirej sikur i shpërfillte e deri i përbuzte tërë këto, por s'e fshihte dot diellin me shoshë.

U hodh mendimi t'u dërgoheshin telegrame urimi miqve liberalë ngado që gjendeshin, të përshëndeteshin për fitoren, ndërsa Stepan Arkadiçi, çakërrqejf nga vera dhe ushqimi i bollshëm, i nisi këtë telegram Daria Aleksandrovnës: "Nevedovski fitoi me dymbëdhjetë vota më shumë. Urime. Lajmëro miqtë." E lexoi me zë të lartë tekstin, gostiarëve iu drejtua me fjalët: "Duhen gëzuar edhe të tjerët."

Daria Aleksandrovna, kur e mori, psherëtiu për rublën e shpenzuar, e kuptoi që e kishte bërë nga fundi i drekës. Ia njihte mirë dobësinë: pas të ngrënave e të pirave të bollshme, i shoqi kishte maninë *"faire jouer la télégraphe"*. [1]

Dreka qe shtruar me verëra jo të vreshtave të Rusisë, por të sjella nga jashtë, të njëzet të ftuarit shquheshin për pikëpamje e qëndrime liberale, ishin njëri më mendjehollë se tjetri. U ngritën dolli për kryetarin e ri, për guvernatorin, për drejtorin e bankës, "për gostitësin aq bujar". Vronski mbeti tejet i kënaqur nga gjithçka, dukej që e kishte befasuar përzemërsia dhe mendjemprehtësia e këtyre provincialëve. Gostisë së hareshme po i afrohej fundi, kur e mori fjalën guvernatori, i uroi të pranishmit për fitoren dhe e ftoi Vronskin të merrte pjesë në shfaqjen për "vëllezërit tanë", që e kishte organizuar e shoqja, e cila mezi po priste ta njihte.

- Do këtë ballo, do njiheni me bukuroshen e parë të këtyre anëve.

- *Not in my line*, [2] - iu përgjigj Vronski me shprehjen që e kishte fort përzemër; vuri buzën në gaz dhe i dha fjalën se do vinte.

Kur të gjithë kishin ndezur nga një cigare, kamerieri i solli Vronskit një letër në tabaka.

- E sollën dorazi nga Vozdvizhenskoje, - i tha me një shprehje kuptimplote.

- Sa shumë ngjan me ndihmësprokurorin Sventicki, - tha frëngjisht

1) *ta keqpërdorte telegrafinë (fr.)*
2) *Nuk është në kompetencën time (ang.)*



njëri nga mysafirët për kamerierin.

Letrën ia dërgonte Ana. Edhe para se ta lexonte, ia dinte brendinë. Kishte menduar që zgjedhjet s'do zgjasnin më shumë se pesë ditë, ndaj i kishte thënë se do kthehej të premten, sot ishte e shtunë, pra, letra ishte qortim për të; letra që i kishte nisur dje, me siguri, nuk do kishte mbërritur. Veç forma e befasoi, ajo nuk i pëlqeu fare. *"Ani është shumë sëmurë, mjeku dyshon mos ka të ftohtë. Vetëm siç jam, e kam humbur toruan. Princesha Varvara, në vend që të më ndihmojë, më pengon. Të prita dy ditë, po të çoj këtë letër që të pyes ku je dhe ç'bën. Desha të nisesha vetë, por ndërrova mendje se e di që s'do të të pëlqente. M'u përgjigj që ta di ç'duhet të bëj."*

Fëmija është e sëmurë. Ana donte të vinte vetë. Po kjo kështu: vajza qenka keq dhe ajo më shkruan me kaq armiqësi?

Ky ngazëllim i çlirtë pas fitores në zgjedhje dhe ajo dashuri brengashumë, e rëndë, te e cila duhej të kthehej, e pezmatoi me kontrastin e vet. Por duhej nisur. Udhëtoi tërë natën dhe u kthye në shtëpi.

## XXXII

Ana bëri të pamundurën për t'u treguar e përmbajtur dhe e qetë para udhëtimit të Vronskit në zgjedhjet, nga frika mos grindjet e përsëritura e mërzitnin dhe e zvordhnin, por shikimi i ftohtë dhe i rreptë i tij i la vragë të pashlyeshme në shpirt, e fyeu dhe e bëri të shqetësohej shumë. E ndërmendi jo një herë në vetmi atë shikim, ia përsëriti sa e sa herë vetes kuptimin (e drejta për të qenë i lirë) dhe e ndjeu veten të poshtëruar. "Është e drejtë e tij të ikë kur të dojë dhe ku të dojë; jo vetëm të ikë, por edhe të më lërë. Ai i gëzon të gjitha të drejtat, kurse unë asnjë. Por, duke e ditur këtë s'duhet të përfitojë... E ç'bëri, vallë, të tillë?... Më hodhi një vështrim të ftohtë e të rreptë. Sigurisht, ishte diçka mezi e dukshme, jo fort e përcaktuar, por më parë s'ka patur nga këto, ai shikim flet shumë, - mendonte Ana. - Ai shikim më së miri tregon që ftohja ka filluar". E pavarësisht nga ky konstatim, Ana s'kishte ç'të bënte, s'kishte si i ndryshonte marrëdhëniet. Përveç dashurisë dhe bukurisë nuk shihte forcë tjetër që ta mbante pranë. Si më parë, duke qenë e zënë me punë ditën dhe duke e bukosur veten natën me morfinë, mund ta largonte ankthin se mund ta linte. Ç'do të bëhej, vallë, me të sikur të ndodhte kjo hata? Kishte një mjet që ta afronte, se për ta mbajtur mund ta mbante vetëm dashuria, ky mjet ishte shkurorëzimi dhe martesa. Zuri

të anonte nga kjo ide, e preu mendjen të pranonte t'i shkruante të shoqit me t'ia zënë në gojë Vronski apo Stiva. Duke rrëkëllyer në mendje për të sajtën herë mendime si këto, Ana ngryste ditët kur Vronski s'qe me të. Shëtiste, bisedonte me princeshë Varvarën, shkonte në spital dhe, kryesorja, lexonte, lexonte shumë, por ditën e gjashtë, kur karroca u kthye pa të, Ana s'po e mposhtte dot ankthin nga mendimi ç'bënte, vallë, atje? Atë ditë edhe e bija u gdhi e sëmurë. Ana i qëndroi te koka, por mendimet e mënxyrta nuk iu ndanë. Sado që përpiqej, s'po mundte ta donte vajzën, kurse të shtirej s'ishte në natyrën e saj. Në mbrëmje, fill e vetme, Anën e pushtoi një makth i tillë, sa vendosi të shkonte vetë te Vronski, por i thirri mendjes dhe i shkroi atë letër aspak të goditur; nuk e lexoi, nisi një njeri që t'ia jepte dorazi. Në mëngjes mori letrën e tij, u pendua për atë që bëri. Me zemër të ngrirë qëndroi në pritje të atij shikimi të ftohtë dhe të rreptë, që ia vuri re para se të nisej, sidomos kur të marrte vesh që vajza nuk qe shumë e sëmurë. E prapëseprapë, thoshte me vete se s'bëri keq që i shkroi, vërtet që me keqardhje do ndahej nga liria në qytet, por për të ardhur do vinte, ishte shumë e gëzuar që do vinte. Le t'i bëhej barrë, mjaft që ta kishte pranë, mjaft që ta shihte, të vërente çdo lëvizje të tij.

Qe ulur në sallon me librin e ri të Tenit përpara dhe po lexonte në dritën e llambës dhe në zhurmën e vrundujve të erës në oborr, por duke pritur të dëgjonte nga çasti në çast rrapëllimën e rrotave të karrocës në zall. S'kaloi shumë dhe dëgjoi jo vetëm kërkëllitjen e rrotave, por edhe zërin e karrocierit që mbajti kuajt, deri edhe zëra të mbytur në hyrjen e mbuluar. Edhe princeshë Varvara, që po shtinte fall me letra, i tha se po dëgjonte zhurmë. Ana flakë e kuqe brofi, por në vend që të derdhej poshtë me vrap, siç kishte bërë herët e tjera kur kishte ardhur Vronski, ngriu në vend: i erdhi turp për gënjeshtrën që i kishte thënë në letër dhe sidomos i vinte frikë mos e priste keq. Nuk po e ndiente më fyerjen e poshtërimin si më parë, e trembte vetëm shikimi i tij i ftohtë dhe i rreptë. Se fëmija kishte dy ditë që ishte fare mirë. I erdhi inat që e bija qe shëruar menjëherë pasi ia kishte nisur letrën. Por sakaq e shungulloi mendimi që ai ishte këtu, se do ia shihte sytë, do ia rrëmbente në të sajat duart. Atë çast dëgjoi zërin e tij; Ana i harroi të gjitha, iu sul e gëzuar.

- Si është Ani? - e pyeti ai me zë të shuar, të mbytur që poshtë shkallëve, duke parë Anën që zbriste me vrap shkallët.

Ishte ulur në karrige dhe shërbëtori po i zbathte çizmet me gëzof nga brenda.



- Është më mirë.

- Po ti? - e pyeti duke u ngritur.

Ia mori dorën në duart e saj, ia vuri në belin e saj pa ia hequr sytë.

- E po, më gëzove, - i tha dhe i hodhi një shikim të ftohtë flokëve, fustanit, që e dinte se e kishte veshur për të. Tërë këto që pa i pëlqyen, por sa herë i kishin pëlqyer! Ftohtësia dhe rreptësia, të cilave ua kishte patur aq frikën ajo, i kishin ngrirë në fytyrë.

- E po, më gëzove! Ti vetë mirë ke qenë? - i tha pasi fshiu me shami mjekrën e lagur dhe i puthi dorën.

"S'ka gjë, - tha me vete Ana. - Tani e kam pranë. Kur e kam pranë, s'ka si mos të më dojë."

Mbrëmjen e kaluan mirë, dukeshin të gëzuar në prani të princeshë Varvarës, që iu ankua Vronskit se në mungesë të tij Ana kishte marrë morfinë.

- S'kisha ç'të bëja... Nuk më zinte gjumi... Ç'nuk më vinte në kokë! Kur je ti, kurrë nuk pi morfinë, pothuajse kurrë.

Vronski tregoi për zgjedhjet dhe Ana, me disa pyetje që i bëri, e nxiti të fliste pikërisht për atë, që ia kishte posaçërisht ënda: për suksesin që pati. Pastaj Ana i tregoi për të rejat e atyshme, zgjodhi lajmet më gazmore. Natën vonë, kur mbetën vetëm, duke e parë Vronskin përsëri nën pushtetin e dashurisë së saj, Ana deshi ta fshinte kujtimin e përshtypjes që i la vështrimi i tij i ftohtë dhe i zymtë kur e takoi. I tha:

- Më thuaj të drejtën, të tërboi letra ime? Nuk më besove?

Sapo ia tha këto fjalë, e kuptoi që, sado i dashuruar po i dukej, nuk ia kishte falur letrën.

- Po, - iu përgjigj Vronski. - Një letër e çuditshme ishte: shkruaje që Ani ishte e sëmurë, por edhe që doje të vije vetë.

- Të dyja të vërteta ishin.

- S'kam asnjë dyshim për këtë.

- Jo, ke dyshim. E shoh, je i pakënaqur.

- Për të dyshuar nuk po dyshoj, por i pakënaqur jam. S'di përse nuk po arrin dot ta kuptosh që njeriu ka dhe detyrime...

- Detyrim për të vajtur në shfaqje?...

- Po t'i lëmë më mirë këto, - i tha ai.

- E pse t'i lëmë?

- Desha të them që ka disa detyrime, të cilave nuk ke si u shmangesh. Ja, pas pak do më duhet të vete në Moskë për punën e shtëpisë. Ah, Ana, pse je kaq e nervozuar? Ti fort mirë e di që nuk rroj dot pa ty.

- Në është kështu, - i tha Ana me zë të tjetërsuar, - domethënë, kjo

jetë që bën të është mërzitur... Vjen për një ditë dhe përsëri kërcet e ikën, siç bëjnë ...

- Ana, kjo që thua është mizore. Jam gati jetën time...

Por ajo nuk po ia dëgjonte fjalët.

- Po shkove ti në Moskë, do vij dhe unë. Nuk rri këtu. Ne o duhet të ndahemi, o duhet të rrojmë bashkë.

- Ti e di që kjo është dëshira ime më e madhe, por për këtë...

- Duhet shkurorëzimi? Do t'i shkruaj. Po e shoh që s'mundem të jetoj kështu... Do vij me ty në Moskë.

- Më flet sikur më kërcënon. Po unë asgjë tjetër nuk dua më shumë se kjo: të mos ndahem kurrë prej teje, - i tha Vronski me buzën në gaz.

Kur po i shqiptonte këto fjalë zemre, në sy vetëm për një grimë i shkrepëtiu ftohtësia e deri zemërimi i të përndjekurit të dëshpëruar.

Ana e pikasi dhe e çmoi si duhej. "Në është kështu, kjo është fatkeqësi", - sikur donte të thoshte ajo shprehje e syve të tij. Përshtypja qe vetëm e çastit, por Ana s'e harroi kurrë.

I shkroi letër të shoqit, iu lut të pranonte shkurorëzimin. Në fund të muajit nëntor, pasi u nda me princeshë Varvarën, të cilës i duhej të shkonte në Peterburg, së bashku me Vronskin shkuan në Moskë. Qëndroi në pritje të përgjigjes së Aleksei Aleksandroviçit. Ky e pranoi shkurorëzimin, Ana me Vronskin bashkëjetuan si burri me gruan.

Nilson Rustemi XV.1.2003

# Pjesa e Shtatë

## I

Levinët kishin lart nga dy muaj që jetonin në Moskë. Koha që Kiti duhej të lindte kishte kaluar dhe shenjat e lindjes s'po dukeshin. Mjeku, mamia, e ëma, Dolli, por sidomos Levini, që dridhej sa herë që mendonte për ngjarjen e shënuar, kishin filluar të shqetësoheshin dhe ta humbisnin durimin. Vetëm Kiti ndihejsi rrallë kurrë, ishte e qetë dhe e lumtur. Shpirtin e ndiente të mbushur me dashuri për qenien që mbante në bark, ia ndiente lëvizjet, i gëzohej dhe kënaqej. Tani foshnja nuk ishte thjesht pjesë e trupit të saj, nganjëherë bënte dhe jetën e vet të pavarur; kjo sikur e lëndonte, por edhe e bënte të qeshte me të madhe nga ky ngazëllim i çuditshëm jete.

Të dashurit e dashamirët Kiti i kishte pranë, kujdeseshin shumë për të, e mbanin në pëllëmbë të dorës, bëheshin copë që të mos i mungonte asgjë, të mos i prishej qejfi; sikur të mos e dinte që kjo gjendje një ditë prej ditëve do të ndryshonte, s'do t'i dëshironte vetes jetë më të këndshme. Vetëm një gjë ia cënonte bukurinë e jetës që bënte: i shoqi nuk ishte i mëparshmi, nuk ishte ai që e kishte dashur aq shumë atje në fshat. I kishte pëlqyer shumë sjellja e njeriut të qetë dhe të shtruar, mikpritës dhe bujar, por edhe të thjeshtë e punëtor, që kishte patur në fshat. Në qytet dukej i tendosur, përgjërimtar, si të kishte frikë mos e fyenin, e nëpërkëmbnin, por kryesorja, i merakosur mos i ndodhte gjë Kitit.

Në fshat ia dinte mirë vendin vetes, nuk ngutej në veprime, por kurrë se shihje dhe pa punë. Këtu në qytet se për ku ngutej, i trembur mos linte ndonjë punë pa bërë, ndonëse s'bënte kurrfarë pune. Kitit i pikonte në zemër kur e shihte. Sy të tjerëve nuk është se dukej njeri për të ardhur keq, përkundrazi, kur ndodheshin në shoqëri dhe Kiti e shihte siç shohim atë që duam dhe hetonte përshtypjen që u linte të tjerëve, vinte re që jo vetëm nuk ngjallte keqardhje, por e simpatizonin për seriozitetin dhe sjelljen korrekte, që, ndoshta, ishte disi e modës së vjetër, por këndëllese. Trupi i derdhur dhe i fortë, delikatesa e njeriut të matur dhe veçanërisht fytyra aq shprehëse dhe e gjallë bënin përshtypje. Por Kiti atë s'e shihte së jashtmi, por së brendshmi; vinte re që këtu ai nuk ishte i mirëfilltë, ndryshe s'kishe si e shpjegoje panatyrshmërinë e veprimeve. Ndonjëherë i jepte hak që s'i gjente dot vend vetes këtu në qytet që të ndihej i kënaqur.

Se, po ta shihje me tamam, ç'mund të bënte ai këtu? Lojën me letra s'e pëlqente, në klube nuk shkonte, me burrat qejflinj si Obllonski s'ia kishte ënda të përzihej. Dhe bënte mirë, se kjo do të thoshte të pinte e të hargalisej pas femrave. Të bënte jetë mondane? Po kjo do të thoshte të ndieje kënaqësi nga afrimi me vasha të reja. Këtë ajo s'e dëshironte. Të rrinte në shtëpi me të, me mamanë, me motrat, sado që Kitit kjo do t'i jepte kënaqësi të madhe, për të do të ishte e mërzitshme. Atëherë, ç'i mbetej të bënte? Të vazhdonte të shkruante librin? E provoi kohët e para: shkoi në bibliotekë, u mor me azhurnimin e temës, por, siç iu shpreh një ditë, sa më shumë që s'bënte gjë, aq më pak i mbetej kohë. Pale që i qe ankuar se nga bisedat e shumta për çështjet e librit, mendimet i qenë bërë lesheli dhe i qe shuar interesi.

Vetëm një të mirë pati bashkëjetesa e tyre në qytet: asnjëherë nuk u grindën. O ngaqë kushtet e jetesës ishin të ndryshme nga të fshatit, o ngaqë të dy qenë bërë më të kujdesshëm. Që kur kishin ardhur në Moskë nuk qenë grindur asnjëherë për punë xhelozie; e pra, ia kishin patur shumë frikën përsëritjes së atyre skenave të llahtarshme aq zemërndrydhëse. U ndodhi, madje, edhe një ngjarje shumë delikate për të dy: takimi i Kitit me Vronskin.

Maria Borisovna, nuna që e donte shumë Kitin, i kërkoi t'i vinte; kjo i bëri përjashtim, i shkoi me të atin; aty takoi Vronskin. Kur e pa të veshur civil, iu duk se po i zihej fryma, zemra i rrahu fort, faqet iu skuqën: vetëm për këtë mund ta qortonte veten. Por dobësia i zgjati disa sekonda. I ati ende s'e kishte mbaruar bisedën enkas me zë të lartë me Vronskin, kur Kiti e ndjeu veten krejt të qetësuar, mund ta shihte



shpenguar, t'i fliste e të bisedonte, po ta kërkonte rasti, dhe në mënyrë të tillë që, edhe sikur të ishte aty i shoqi, do t'ia miratonte qëndrimin. Këmbeu disa fjalë, madje vuri buzën në gaz për një shaka që bëri rreth zgjedhjeve, të cilat i quajti "parlamenti ynë" (Duhej të vinte buzën në gaz, për të lënë të kuptohej që e vuri re shakanë). Por sakaq u kthye nga princesha Maria Borisovna dhe nuk ia hodhi as dhe një herë më sytë, derisa ky u ngrit dhe u përshëndet. Kur po dilte e pa, sepse s'është aspak e hijshme të mos e shohësh tjetrin kur të përkulet.

I qe falënderuese të atit që s'ia zuri ngoje rastin kur po ktheheshin. Vuri re që kishte mbetur i kënaqur prej saj. S'e kishte pandehur që do tregohej kaq e fortë sa t'i ndrydhte e t'i mbyste brenda vetes kujtimet e asaj ndjenje përvëluese, që pati dikur për Vronskin dhe jo thjesht për t'u dukur, por për të qenë vërtet e qetë që ta shihte me mospërfillje.

Levini u skuq më shumë se ajo kur i tha që u takua me Vronskin. S'e pati të lehtë t'ia thoshte, por edhe më të vështirë e pati kur i tregoi për hollësitë e takimit, ngaqë Levini s'po e pyeste, por vetëm kishte ulur kokën dhe e shihte i vrenjtur që poshtë vetullave.

- Më erdhi keq që s'u ndodhe, - i tha. - Jo, të ndodheshe në dhomë... nuk do mundja të isha e vetvetishme në praninë tënde... se dhe tani u skuqa shumë, shumë më tepër... - ia shpjegoi e kuqe flakë, gati për t'ia plasur të qarit. - Por të më shihje nga vrima e derës.

Shikimi i çelur i syve, sinqeriteti i tregimit flisnin për vetëkënaqësi nga ana e saj dhe Levini e kuptoi drejt, i bëri disa pyetje. Kiti këtë priste. Ia tregoi të gjitha, deri hollësitë. Levinit i qeshi buza, ia miratoi sjelljen, i tha që kështu e tutje nuk do sillej si i pagdhendur me Vronskin, si atëherë në zgjedhjet, do ia shfaqte dashamirësinë që në takimin më të parë.

- Se si e ndien veten kur mendon që dikush të është armik dhe s'do t'ia shohësh sytë, - i tha Levini. - Gëzohem që çështja mori këtë zgjidhje.

## II

- Kthe nga Bollët, - i tha Kiti të shoqit që erdhi ta shihte në orën dymbëdhjetë. - E di që drekën do ta hash në klub. Po paradite ç'do bësh?

- Do shkoj te Katavasovi, - i tha Levini!

- Kaq herët?

- Më dha fjalën të më njohë me Metrovin. Dua të flas me të, është

shkencëtar me emër në Peterburg.

- Mos është autori i shkrimit që më ke lavdëruar? Po pastaj ku do shkosh?

- Dua të kthej nga gjyqi për punën e motrës.

- Po në koncert? - e pyeti ajo.

- Vetëm? S'më shkohet.

- Shko. Programi është interesant. Unë do shkoja, po të isha në rregull.

- Sidoqoftë, do të kthej këtej para se të ha drekë, - i tha Levini dhe pa orën.

- Vish redingotën që të shkosh drejt e te kontesha Boll.

- Po pse, e domosdoshme qenka?

- E domosdoshme është. Konti Boll na ka ardhur. Rri vetëm pesë minuta; fol për kohën, pastaj ngrihu e ik.

- Jam çmësuar, se si më vjen. Se ja, hyn një i huaj, ulet dhe rri pa kurrfarë arsyeje, i pengon të tjerët, veten e vë në siklet, pastaj ngrihet e ikën.

Kiti qeshi.

- Pse, beqar s'paske bërë vizita? - e pyeti.

- Bëja, po si me përdhunë. Tani u çmësova. E di, më mirë rri dy ditë pa ngrënë se ta bëj këtë vizitë. Më duket se do të thonë me gjuhën e vogël: "Po ky ç'na e zuri pa patur ndonjë punë".

- E ke gabim, do gëzohen, - i tha Kiti dhe e pa duke qeshur. E mori nga dora. - Shko, dëgjove?

Levini i puthi dorën dhe bëri të dilte, kur ajo e ndali.

- Kostja, e di që më kanë mbetur vetëm pesëdhjetë rubla?

- Po marr në bankë. Sa? - e pyeti me shprehje pakënaqësie në fytyrë. - Kiti ia njihte mirë këtë lloj pakënaqësie.

- Jo, prit, - e mbajti ajo nga dora. - Çudi më duket, paratë i prish me kursim të madh dhe s'e di se nga më fluturojnë. Di të më thuash pse?

- Po asgjë të keqe s'ka, - i tha Levini si u kollit lehtë dhe e pa që poshtë vetullave.

Kiti e dinte që i shoqi kollitej ashtu kur ishte i pakënaqur jo nga ajo, por nga vetja. S'i erdhi mirë që i foli për diçka që e dinte, por që mundohej ta largonte nga mendja.

- I çova fjalë Sokollovit ta shesin grurin dhe nga mulliri të marrë parapagimin. Paratë do i kemi.

- Më duket se po shpenzojmë shumë.

- Jo, jo... - përsëriti. - Lamtumirë, shpirte!



- E di, jam penduar që dëgjova fjalën e mamasë. Sa mirë do ishim në fshat! Këtu edhe të tjerët i shqetësojmë, edhe paratë po shkojnë lumë.

- S'ka gjë. S'më ka ndodhur ndonjëherë nga martesa e këtej t'i them vetes që do ishte më mirë të jetonim ndryshe nga ç'rrojmë tani...

- Vërtet? - e pyeti Kiti dhe e pa drejt në sy.

S'u mendua kur ia tha, e bëri sa për ta qetësuar, por kur pa të ngulitur mbi vete ata sy të dashur, të çiltër, që po e shihnin me kërshëri, i tha vetes ato fjalë që i kishte thënë edhe herë të tjera: "E kam harruar fare të varfrën".

- Hë, si? Mirë je? - pëshpëriti dhe ia mori duart.

- Sa e sa herë kam pandehur se po më fillojnë të dhemburat, por s'po më fillojnë. Tani s'di ç'të them.

- Nuk ke frikë?

Kiti qeshi si me përçmim.

- Aspak, - i tha.

- Në të ndodhtë gjë, ta dish që te Katavasovi më ke.

- Asgjë s'ka për të ndodhur, hiqe mendjen. Do dal shëtitje me babain, do kthejmë dhe nga Dolli. Të pres para drekës. Ah, po! E di që gjendja e Dollit sa vjen e bëhet më e vështirë? Është kredhur në borxhe. Folëm dje me mamanë dhe me Arsenin (ishte kunati, i shoqi i Natalisë) dhe vendosëm që ti dhe ai t'i bënit një dush të mirë Stivës. S'durohet më kjo që bën. Babait s'i duhet thënë. Po sikur ti dhe ai...

- E ç'mund të arrijmë? - pyeti Levini.

- Shko nga Arseni e bisedoni, kushedi bëhet ndonjë gjë.

- Tek Arseni shkoj. Se dhe në vajtsha në koncert, do vete me Natalinë. Lamtumirë.

Në çardakun e shtëpisë që kishte në Moskë Levinit i doli përpara shërbëtori i vjetër, Kuzmai.

- Krasavçikun (kalin që e kishin sjellë nga fshati) e mbathën dhe përsëri çalon. - Ç'urdhëroni të bëjmë?

Kohët e para Levini pati stallën e vet, por shpejt u bind që i leverdiste më mirë të merrte kuaj me qira.

- Merr veterinerin.

- Po për zonjën Katerina Aleksandrovna si do ia bëjmë? - e pyeti Kuzmai.

- Merr me qira dy kuaj dhe mbrehi në karrocën tonë.

- Si urdhëroni.

I kënaqur që e zgjidhi me lehtësi një çështje që në fshat do i nxirrte shumë telashe, Levini mori një pajton me qira dhe u nis për në

Nikitinskaja. Mendja i rrinte te shkencëtari i shquar, me të cilin do këmbente mendime për disa probleme të librit.

Ditët e para të qëndrimit në Moskë Levinin e kishin çmeritur shpenzimet e shumta, që i duken të tepërta një banori të fshatit. Tani u mësua. I ndodhi siç u ndodh pijanecëve: gota e parë zeher, gota e dytë sheqer, pas të tretës gotat fluturojnë si zogj në erë. Kur theu qindshen e parë për veshëmbathjen e shërbëtorëve, shpenzimin e quajti të detyruar, ndonëse princesha dhe Kiti i thanë se bëhej edhe pa veshëmbathjen e re. Pra, ishte gota e parë zeher. Kur theu njëqindrubëlshen e dytë për të paguar shpenzimet e një dreke të shtruar për disa kushërinj, ndonëse i ra kalemit dhe tha me vete që njëzet e tetë rublat e shpenzuara ishin kostoja e një sasie të madhe tagjie, të cilën fshatarët derdhin djersë e bien telef për ta korrur, lidhur, shirë, hedhur në erë dhe për ta futur në thasë, prapëseprapë nuk iu drodh dora, nderi ia donte atë shpenzim, dreka kaloi si s'kishte më mirë. Ishte ajo gota sheqer. Tani njëqindrubëlshet po i fluturonin nga xhepi si pa gjë të keq, pra, si zogj në erë. Pyetja, në i përgjigjej puna e bërë për t'i nxjerrë ato para kënaqësisë që të jepte shpenzimi, tani s'po e mundonte më. Madje, nga nevoja zuri ta shiste më lirë grurin dhe tërshërën, i duheshin para. Pikësynimi i vetëm ishte: të kishte aq para në bankë sa të përballonte shpenzimet e pritshme. Deri më sot ato i kishte patur, por tani e tutje s'do i kishte, po fironin. Prandaj dhe u turbullua ashtu kur Kiti i foli për paratë. Veç s'ishte kjo koha për kësi vendimesh: po shkonte te Katavasovi që do ta njihte me Metrovin.

## III

Me Katavasovin ishin shokë universiteti, pas martesës nuk e kishte takuar. I pëlqente për qartësinë dhe thjeshtësinë e shikimit të gjërave, që Levini e shpjegonte me vobektësinë e natyrës së tij, ndërkohë që Katavasovi ishte i bindur që mendimet e palidhura të Levinit e kishin burimin në mungesën e disiplinës së të menduarit; sidoqoftë, qartësia e mendimeve të shokut Levinit i pëlqente, ndërsa atij i pëlqente bollëku i mendimeve të padisiplinuara të Levinit.

Levini ia kishte lexuar shkrimet, i kishin pëlqyer. Dje, kur qenë takuar në një konferencë, Katavasovi i tha se i kishte folur për të profesor Metrovit që ndodhej tani në Moskë, e kishte lënë të takoheshin atë mëngjes në shtëpinë e Katavasovit.

- Po korrigjohesh, or mik! Më bëhet qejfi! - i tha kur u takuan në sallonin e vogël. - Dëgjova zilen dhe thashë me vete: "S'është e mundur të jetë ai! A thua të ketë ardhur në kohë?" Hë, si të duken malazestë? Janë racë luftëtarësh.



- Pse? Ç'ka ndodhur?

Katavasovi me pak fjalë e njohu me lajmet më të fundit dhe kur hynë në studio e njohu me një burrë shtatvogël, truplidhur e mjaft të pashëm. Ishte Metrovi. Folën pak për politikën dhe për qëndrimin e qarqeve më të larta peterburgase ndaj ngjarjeve të fundit. Metrovi përmendi fjalët që cari i paska thënë njërit prej ministrave lidhur me to. Theksoi se i kishte dëgjuar nga burime të sigurta, por ja që edhe Katavasovi, po nga burime shumë të sigurta, kishte dëgjuar që cari paska thënë të kundërtën. Levini e quajti të udhës të sillte disa arsyetime që do bënin të pajtoheshin të dyja thëniet dhe me kaq u mbyll biseda në këtë temë.

- Ju kam folur për librin që është duke shkruar Levini. I kushtohet ndikimit të kushteve të natyrshme të punës mbi fshatarin dhe sidomos lidhjeve të tij me tokën, - tha Katavasovi. - Specialist nuk jam, por mua, natyralistit, më pëlqen ideja e autorit për ta parë njeriun të lidhur me ligjet zoologjike dhe të kushtëzuar prej tyre, por autori e sheh atë edhe të varur nga mjedisi dhe në tërësinë e këtyre lidhjeve e gjen rrugën për zhvillimin e njeriut.

- Ide shumë interesante, - tha Metrovi.

- Ç'është e vërteta, iu vura punës për të shkruar një libër bujqësie, por duke u marrë me objektin kryesor, me fshatarin, vetvetiu arrita në përfundime nga më të paparashikuarat, - tha Levini dhe u skuq nga emocionet.

Me kujdes, duke dashur të maste pulsin e bashkëfolësit, Levini ia parashtroi pikëpamjen. E dinte që Metrovi ishte shprehur kundër shikimit thjesht ekonomiko-politik të çështjeve, por deri në ç'shkallë mund të shpresonte në përkrahjen e këtij shkencëtari? Këtë s'po e hetonte dot në shprehjen e qetë dhe të zgjuar të fytyrës.

- E cilat janë, sipas mendimit tuaj, tiparet e veçanta të fshatarit rus? - e pyeti Metrovi. - Janë të natyrës thjesht zoologjike, në mund t'i quanim kështu, apo të tilla që përcaktohen nga kushtet e jetesës?

Levini e kuptoi që pyetja përmbante përgjigje, me të cilën ai nuk bashkohej, por sidoqoftë, vazhdoi t'i shtjellonte pikëpamjet e veta: sidomos i mëshoi tezës që fshatari rus ka për tokën një mendim të ndryshëm nga ai i vendeve të tjera; dhe ky mendim vjen nga vetëdija se duhej të popullonte hapësira të mëdha djerrinë në Lindje.

- Mund të bihet lehtë në gabime, kur bëhen përgjithësime të tilla për një prirje mbarëpopullore, - ndërhyri Metrovi, duke e ndërprerë Levinin. - Gjendja e fshatarit do të ndodhet kurdoherë e kushtëzuar nga lidhjet e tij me tokën dhe me kapitalin.

Pa e lënë Levinin të shprehej, Metrovi parashtroi mendimin e vet. Thelbin e atij mendimi Levini më shumë e ndjeu se e kuptoi, ngaqë nuk e vriste mendjen ta kuptonte. E ndjeu që qëndrimet ndryshonin aq shumë, sa nuk qe e mundur të merreshin vesh: Metrovi ngulte këmbë që gjendja e fshatarit përcaktohej nga kapitali, paga dhe renta. Fort mirë dihej që paga nuk i mjaftonte as për të mbajtur gjallë frymën, që kapitali s'ishte veçse ca vegla primitive pune, kurse renta ishte zero. Sipas tij, ishin këta faktorë përcaktuesit e gjendjes së sotme të fshatarit. Fjalët e profesorit nuk paraqitnin interes për Levinin, por po e dëgjonte me kënaqësi, sepse ia ledhatonte sedrën vëmendja që kishte treguar për personin e tij. Levini s'e dinte që Metrovi e kishte për zakon t'i fliste me ashk e pasion kujtdo që i dilte përpara; e bënte për qejf të vet, ndonëse shumë nga tezat që shtjellonte nuk i kishte të qarta.

- Mos vonohemi, - e kujtoi Katavasovi duke parë orën. - Kemi mbledhjen e shoqatës me rastin e pesëdhjetëvjetorit të Svintiçit, - shpjegoi duke iu drejtuar Levinit. - Më kanë ngarkuar të mbaj referatin kryesor për veprimtarinë e tij si zoolog. Eja me ne, s'do pendohesh.

- Po, duhet të nisemi, - pranoi Metrovi. - Shkojmë dhe që andej, në dëshironi, kthejmë nga unë. Do ma kishte qejfi të dëgjoja pjesë nga punimi juaj.

- Po si t'ju them. Ende s'e kam përfunduar. Në mbledhje vij me kënaqësi.

- Po e shihni, vëllaçko? Po ju kushtohet vëmendje e posaçme, - i tha Katavasovi nga dhoma tjetër duke veshur frakun.

E çuan fjalën te "çështja universitare", për të cilën Levini kishte dëgjuar, por nuk qe i interesuar të thellohej.

Kur arritën, konferenca kishte filluar. Në presidium ishin ulur gjashtë vetë. Aty zunë vend edhe Metrovi me Katavasovin; Levini u ul në një karrige bosh. Fjalën e përshëndetjes e mbajti rektori, pas tij u ngrit Katavasovi. Gjatë kohës që u mbajt referati. Levini e bluajti mirë në kokë bisedimin me Metrovin dhe vendosi të mos i shkonte në shtëpi. Se, thoshte me vete, në rast se mendimet e Metrovit janë të vlefshme, ato do t'i duheshin pasi ta kishte shkruar studimin, pasi të ishte shprehur, kurse nga rrahja paraprake e tyre nuk i vinte ndonjë dobi, përveç tollovisë.

Me të mbaruar konferenca, Levini iu afrua Metrovit, ky e njohu me



presidentin e Shoqatës. Po flisnin për çështjen malazeze, dëgjoi Metrovin të përsëriste pikë për pikë ato që kishte thënë Katavasovi; edhe Levini mendimet e mëparshme shprehu, nuk kishte të tjera, veç, u kujdes t'u jepte një pamje të re. U hodhën në "çështjen universitare", u thanë të njëjtat gjëra, ato të dëgjuarat. Levini gjeti çastin e volitshëm dhe i shprehu keqardhjen që nuk kthente dot nga shtëpia e profesorit, u përshëndet dhe doli. Zuri një pajton dhe shkoi te kunata, Natalia.

## IV

Lvovi, i shoqi i Natalisë, gjithë jetën e kishte kaluar jashtë shtetit, në fillim si student, më pas si diplomat. Vitin e shkuar, me kërkesën e tij, qe emëruar me punë në zyrat perandorake në Moskë. E bëri për t'iu kushtuar tërësisht shkollimit dhe edukimit të djemve.

Levini dhe Lvovi kishin pikëpamje të ndryshme për shumë probleme, pastaj Levini ishte më i madh në moshë, e prapëseprapë baxhanakët qenë lidhur me një miqësi të ngushtë, e donin dhe e respektonin sinqerisht njëri-tjetrin.

Lvovin e gjeti në shtëpi. Rrinte ulur në kolltuk, i veshur me rrobëdhomë dhe pantofla kamoshi dhe përpara kishte një libër.

Në hundë kishte *pince-nez* [1] me xhama kaltëroshe, në dorën e vogël të shtrirë përpara mbante një cigare deri në mes me hi duhani. Kur pa të hynte Levini, i qeshi fytyra e bukuroshit me tipare të holla, të freskëta, e hijeshuar nga flokët ngjyrë argjendi, që ia tregonin edhe më fisnike.

- Sa mirë që erdhët vetë. Desha t'ju çoja njeri. Hë, si është Kiti? Uluni këtu, do jeni më rehat... - U ngrit dhe i afroi kolltukun e lëkundshëm. - E keni lexuar qarkoren e fundit në *"Journal De St. Pètersbourg?"* Një mrekulli! - tha me akcent francez.

Levini i tregoi për bisedën me Katavasovin dhe Metrovin, për konferencën përkujtimore. Lvovi e dëgjoi i përqendruar.

- Jua kam zili këtë mundësi për të hyrë në botën interesante të shkencës, - i tha në frëngjisht, ngaqë e kishte më të lehtë komunikimin në atë gjuhë. - Unë vetë s'kam as kohë e as përgatitjen e duhur.

- S'më duket të jetë kështu, - i tha Levini me buzën në gaz, i mallëngjyer nga thjeshtësia e sinqeriteti i mirëfilltë i këtij.

- Seriozisht e kam, e ndiej zbrazëtinë e dijeve. Për t'u marrë me djemtë më duhet të shfletoj jo pak, se s'mjafton puna e mësuesit, më

*1) syze që kapen te hunda me susta të vogla (fr.)*

duhet të merrem edhe vetë. Ja shihni ç'po lexoj, - tha dhe i tregoi gramatikën e Busllajevit. - Mishës kjo i kërkohet, s'është e lehtë. I duhet shpjeguar. Ja, këtu thuhet se...

Levini i shpjegoi se rregullat gramatikore duhen mësuar përmendësh, s'është puna të kuptohen. Lvovi nuk ishte i njëmendjeje me të.

- Me veten tuaj, kushedi, qeshni me mua.

- Aspak. Ju shoh dhe them me vete që një punë si kjo më pret dhe mua. Një gjë mund ta them me plot gojën: nuk kam parë fëmijë më të sjellshëm e më të edukuar se djemtë tuaj; do jem i lumtur në qofshin si ata edhe të mitë.

Dukej sforcimi i Lvovit për të mos e shprehur kënaqësinë që i dhanë këto fjalë të Levinit, por s'u përmbajt dot, iu çel fytyra nga ngazëllimi.

- Dëshira ime është të bëhen më të mirë se unë. As që mund ta merrni me mendje ç'heq një që i rrit fëmijët jashtë shtetit.

- Boshllëqet në dije mbushen, kryesore është edukata. Atë ata e kanë. Është një arritje e juaja, nga e cila duhet mësuar.

- Punë e lodhshme! Sa kapërcen një vështirësi, të del përpara një tjetër. Sidomos me këta të mitë, që janë rritur jashtë shtetit. Dhe e dini, vetëm me dhënie dijesh s'ia del dot mbanë, duhet kërkuar ndihma e fesë. Ju kujtohet, kemi folur një herë për këtë.

Biseda, që po i pëlqente dhe i interesonte shumë Levinit, u ndërpre, ngaqë hyri Natalia Aleksandrovna e veshur dhe gati për të dalë.

- S'e dija që paskeni ardhur, - i tha pa e fshehur gëzimin që ua ndërpreu atë bisedë, të cilën e kishte dëgjuar shumë herë dhe i kishte ardhur në majë të hundës. - Kiti si është? Sot do jem nga ju për drekë. Arsen, - i tha të shoqit, - do zësh një pajton?

Biseduan si do takoheshin; e lanë të kthenin në zyrën e Lvovit pasi të mbaronte orari zyrtar.

- Levini po ma bën qejfin, - i tha së shoqes. - Më thotë që djemtë i kemi shumë të mirë, kurse unë e di që s'janë pa të meta e boshllëqe.

- Ia kam thënë, e tepron, - tha e shoqja. - Në kërkofsh përsosje, s'ke si mbetesh i kënaqur. Mirë thotë babai, kur na edukonin ne, fëmijët i vinin në bimsë e vetë rrinin në katin e parë, tani, përkundrazi, fëmijët i vënë në katin e parë, kurse vetë rrinë në bimsë. Prindërit s'duhet të bëjnë jetën e tyre, vetëm për fëmijët duhet të mendojnë.

- E pse jo, në u pëlqen? - iu përgjigj Lvovi me buzën në gaz dhe i preku lehtë dorën. - Kush s'të njeh, fare mirë do pandehte që s'je nënë,



por njerkë.

- Çdo gjë me masë, - i tha Natalia me zë të shtruar dhe e vuri thikën për prerjen e librave në vendin e vet në tryezë.

- Ja dhe këta! Pa ejani këtu, o xhevahirët e babait! - Djemtë iu përkulën Levinit dhe shkuan te i ati, me sa dukej, për ta pyetur për diçka.

Levini mbajti vesh të dëgjonte ç'po i thoshin, donte dhe të bisedonte me ta, por Natalia seç i tha dhe në dhomë hyri Mahotini, një shok zyre i Lvovit, i veshur me uniformën e Oborrit; do shkonin në një takim pune.

Levinit i doli nga mendja porosia e Kitit. Vetëm kur po dilte iu kujtua.

- Ah! Kiti më tha të bisedoja me ju për punën e Obllonskit, - i tha Lvovit që po e përcillte te shkallët.

- Po, po! Mamaja dëshiron që ne, *les beaux-frères*,[1] ta këshillojmë, - tha dhe u bë lulëkuq. - E ç'hyj unë në këtë mes? - shtoi me buzën në gaz.

- Jam unë ajo që do i sulem! - nuk la pa thënë Natalia, që po i priste e veshur me peliçe të bardhë. - Shkojmë tani.

## V

Atë mëngjes do dëgjonin dy pjesë muzikore interesante: fantazinë "Mbreti Lir në stepë" dhe kuartetin në kujtim të Bahut. Ishin krijime të modës së re, Levini donte t'i dëgjonte për të shprehur pastaj mendimin e vet. Si e shoqëroi kunatën te kolltuku, Levini qëndroi në këmbë te kolona për të dëgjuar pa e shqetësuar kush. Madje, nuk dëshironte as të shihte lëvizjet e dirigjentit, pale pastaj kapelet e zonjave me kordelet lëshuar, si të bëra enkas për të fshehur veshët dhe fytyrat e mpita që dukeshin se nuk jetonin me muzikën. I bëri bisht takimit me njohësit e muzikës, aq më tepër me qejflijtë për të dërdëllitur rreth pjesëve muzikore. Levini qëndroi te kolona me sytë ulur përdhe dhe dëgjonte me vëmendje. Por sa më shumë e dëgjonte fantazinë "Mbreti Lir në stepë", aq më tepër po i dukej e pamundur të formonte një gjykim të saktë për të. I dukej se sa fillonte shprehja muzikore e një ndjenje, s'arrinte të formohej, por copëzohej në fillime të reja, vinte re edhe fraza muzikore të shkëputura, të ndërlikuara, të palidhura me njëra-tjetrën, të vëna thjesht si trill i kompozitorit. Edhe disa fragmente, që dukeshin si më të arrirat,

1) *baxhanakët (fr.)*

nuk po i pëlqenin, sepse vinin të papritura dhe ia vrisnin veshin. Gëzimi, pikëllimi, dëshpërimi, deri ankthi, ndjenjat e buta, dashurore dhe ato solemne, të lartësuara shpërthenin befas, vrullshëm e deri furishëm, por pa asnjë lidhje e vijimësi, ta vrisnin veshin. Dhe ashtu si shfaqeshin vrulltas, kalonin vrulltas, pa depërtuar në shpirt. Levinit i mbeti përshtypja e shurdhit kur sheh ata që kërcejnë. Pas koncertit ndihej i shastisur dhe shumë i lodhur nga tendosja për të kapur domethënien e frazave muzikore, por aspak i kënaqur. Interpretimi qe pritur me duartrokitje të stuhishme. Të gjithë u ngritën dhe zunë të bisedonin. Duke dashur ta davaristë hutimin nga moskuptimi i asaj që kishte dëgjuar, Levini vajti të takonte ndonjë nga ata që kuptonin nga muzika. U gëzua kur pa njërin që mbahej për njohës, duke biseduar me Pescovin. Iu afrua.

- Mrekulli! - i tha Pescovi me basin e tij të mëndafshtë. - Përshëndetje, Konstantin Dmitriç. Më duket se copa më ekspresive dhe më e pasur në ngjyresa, më skulpturore, në mund të shprehem kështu, është vendi ku ndihet afrimi i Kordelias, ku gruaja, *das ewig Weibliche* [1], fillon të luftojë me fatin. Apo s'është kështu?

- E ç'hyn Kordelia këtu? - e pyeti Levini me drojë, që harroi se fantazia e sapo dëgjuar titullohej "Mbreti Lir në stepë".

- Vjen Kordelia, posi... - tha Pescovi duke trokitur gishtin mbi letrën si prej atllasi që mbante në dorë dhe ia zgjati Levinit.

Levini lexoi vargjet e Shekspirit në faqen e fundit të programit.

- Pa këtë s'e ndjek dot muzikën, - i tha Pescovi.

Filluan një debat për meritat dhe të metat e shkollës vagneriane të muzikës. Levini pohonte se gabimi i Vagnerit dhe i dishepujve të tij ishte që orvateshin ta përzienin muzikën me llojet e tjera të artit; se në po këtë gabim binte dhe poezia, kur merrej me përshkrimin e tipareve të fytyrës, që ishte detyrë e pikturës. Për ta ilustruar këtë mendim solli shembullin e një skulptori, që kishte dashur të gdhendte në mermer hijet e figurave poetike, që e rrethonin poetin e vendosur në piedestal.

- Hijet janë aq pak hije, sa kanë nevojë të mbështeten pas shkallëve, - i tha Levini. I pëlqeu kjo shprehje, por sakaq u tremb mos e kishte thënë edhe diku tjetër dhe jo ndokujt tjetër, por Pescovit, ndaj u turbullua.

Pescovi i kundërvuri argumentin që arti është një dhe i pandarë dhe e arrin shprehjen e vet më të lartë nëse bashkon llojet.

Pjesën e dytë Levini e ndoqi pa përqendrimin e duhur: pranë i qëndronte Pescovi dhe thuajse tërë kohën i fliste, e qortonte kuartetin për thjeshtësi deri thjeshtëzim, diçka e panevojshme, shtiranike; e

1) e përjetshmja femërore (gjer.)



krahasoi me thjeshtëzimet e pararafaelitëve në pikturë. Kur po dilnin, Levini takoi shumë të njohur, takoi edhe kontin Boll, iu kujtua që duhej t'u shkonte për vizitë.

- Shkoni menjëherë, - i tha kunata. - Ndoshta s'e kanë ditë pritjeje, atëherë ejani në mbledhje. Aty do më gjeni.

## VI

- Ditë pritjesh është sot? - e pyeti Levini portarin e konteshës Boll.

- Si urdhëroni, - i tha ky dhe ia zhveshi qyrkun.

- "Ta marrë dreqi! - tha me vete dhe psherëtiu. - Ç'm'u desh që erdha? E ç'do u them?"

Kur po kalonte nëpër korridor, i doli përpara kontesha Boll, që po i fliste shërbëtorit me rreptësi e pezm. Me ta vënë re Levinin, i buzëqeshi dhe e ftoi të hynte në sallon, nga ku dëgjoheshin zëra. Ishin dy vajzat e konteshës dhe një kolonel moskovit që Levini e njihte. U përshëndet dhe u ul pranë divanit, kapelen e mbajti mbi gjunjë.

- Si është me shëndet zonja? Ishit në koncert? Ne nuk mundëm të vinim, mamaja duhej të shkonte në një përshpirtje.

- Po, dëgjova... Ç'vdekje e papritur! - tha Levini.

Erdhi kontesha, u ul në divan dhe e pyeti edhe ajo për të shoqen si dhe në kishte qenë në koncert.

Levini përsëriti fjalët që kishte thënë. Shprehu keqardhje për vdekjen e Apraksinës.

- Shëndetligë ka qenë.

- Në opera ishit mbrëmë?

- Po, isha.

- Luka ishte e mrekullueshme.

- Po, e mrekullueshme, - pohoi Levini dhe përsëriti ato që ishin thënë me dhjetra herë për talentin e këngëtares, pa e çarë kokën për mendimin e tyre për të. Kontesha Boll shtirej sikur dëgjonte. Pas tij nisi të fliste koloneli, që s'ishte ndier deri atëherë. Foli për Operan, për ndriçimin. Pastaj tregoi për *folle journèe* [1], që po përgatitej te Tyrini, qeshi, e gjallëroi paksa sallonin dhe u ngrit e iku. Bëri të ikte edhe Levini, por nga fytyra e konteshës e kuptoi që ishte ende shpejt, duhej të qëndronte edhe disa minuta.

Ndenji i heshtur, nuk po dinte ç'duhej thënë.

1) ditë e marrë (fr.)

- Do vini në mbledhje? Thonë që zbavitesh, - foli kontesha.

- S'mundem. Do vete sa për të marrë kunatën, - i tha Levini.

Përsëri heshtën. Nëna dhe bijat shkëmbyen shikime.

"Ndoshta, tani duhet ngritur"- i tha vetes Levini. S'e zgjati, u dha dorën. Zonjat iu lutën t'i thoshte *mille choses* [1] të shoqes.

Portari që po i mbante qyrkun e pyeti:

- Adresën pak, ju lutem?

Dhe e shënoi në një libër të lidhur bukur.

"Turp e marre është të bësh vizita të tilla" - tha me vete dhe vajti të merrte kunatën.

Mbledhja ishte në të mbaruar, anëtarët e Shoqatave u mblodhën në grupe. Levini takoi Svijazhskin, që e ftoi të merrte pjesë në mbledhjen e Shoqatës së Bujqësisë në mbrëmje; takoi edhe Stepan Arkadiçin, që sapo kishte ardhur nga vrapimi me kuaj, takoi edhe shumë të njohur të tjerë. U përsëritën ato që kishte dëgjuar për një dramë të re, për procesin gjyqësor kundër një të huaji. Ishte sa më s'bëhej i lodhur pas koncertit të zhurmshëm, trallisës, pa u thelluar në atë që thoshte, përsëriti ç'kishte dëgjuar në bisedë me një të njohurin e vet, dhe kishte gabuar. Do e përvëlonte turpi më pas për këtë lajthitje të pafalshme që i kishte lejuar vetes.

- Për mendimin tim, ta dënosh atë njeri duke e dërguar jashtë shtetit, është njëlloj si ta dënosh mlyshin duke e hedhur në ujë, - tha Levini.

Më pas mësoi që krahasimi ishte marrë nga një fabul e Krillovit, kurse i njohuri ia kishte thënë duke përsëritur atë që kishte lexuar në një fejton në gazetë.

Pasi u kthye me kunatën në shtëpi dhe e gjeti Kitin shëndoshë e mirë dhe në humor, Levini u nis për në klub.

## VII

Erdhi tamam në kohë. Po mblidheshin të ftuarit dhe anëtarët. Kishte kohë që s'kishte qenë, i kujtohej pamja e jashtme, kurse përshtypjet e dikurshme i qenë shlyer. Por, kur zbriti nga karroca, pa oborrin e gjerë në formë gjysmërrethi dhe ngjiti shkallët e jashtme, kur pa portarin me dorën e lidhur që i hapi portën dhe e përshëndeti, kur pa galloshet dhe qyrqet e anëtarëve të klubit në garderobë, kur dëgjoi tringëllimën e ziles që lajmëronte ardhjen e dikujt, që për të përmbante kurdoherë diçka të fshehtë, kur ngjiti shkallët e shtruara me qilim dhe pa në krye të tyre

*1) shumë të fala (fr.)*



statujën e njohur dhe portarin e dytë, të plakur, që e njihte, të veshur me uniformën e klubit, Levinin e vërshuan mbresat e dikurshme: të çlodhjes, kënaqësisë dhe rregullit.

- Kapelen, ju lutem, - i tha portari plak, duke i kujtuar rregullin e klubit, që kapelet liheshin poshtë. - U bë kohë që s'ju kemi parë. Princi jua shkroi dje emrin. Princ Stepan Arkadiçi ende s'ka ardhur.

Levini kaloi nëpër korridor dhe iu afrua restorantit, nga ku dëgjoheshin zëra. Pa tryezat e zëna, s'vuri re te asnjëri shprehje shqetësimi apo mërzie; të dukej sikur i kishin lënë poshtë në garderobë telashet dhe hallet, dukeshin të vendosur t'i shijonin me kënaqësi të mirat e kësaj jete. Në njërën nga tryezat pa Svijazhskin, Sherbackin, Nevedovskin, princin plak, Vronskin dhe Sergei Ivaniçin.

- Hë, de, erdhe? - i tha princi plak me buzën në gaz, duke i vënë dorën mbi sup. - Kiti si është? - shtoi dhe rregulloi pecetën, që e kishte ngecur te thileja e jelekut.

- Mirë është. Motrat u mblodhën në shtëpi, do e hanë bashkë drekën.

- Ah! Në këtë tryezë s'ka vend. Zër një vend te ajo tryeza atje. - U kthye dhe mori me kujdes pjatën me supë peshku që ia solli kamerieri.

- Levin! Eja këtu! - e thirri një zë gazmor pak më larg. Ishte Turovcini.

Në tryezë ishte dhe një oficer i ri, një karrige e mbanin rezervë. Turovcinin e donte, ishte gaztor dhe qejfpaprishur, me të lidhej kujtimi i shpjegimit me Kitin; pas tërë shungullimeve të ditës së sotme fytyra e hareshme e këtij zemërmiri i pëlqeu edhe më shumë.

- Vendet i ruajtëm për ju dhe për Obllonskin. Tani vjen.

Fqinji i Turovcinit ishte një oficer i ri nga Peterburgu, qëndronte me trupin drejt, në pritje që ta njihnin. Turovcini ia paraqiti Levinit.

- Obllonski kështu e ka, s'i rrihet pa u vonuar pak.

- Ja tek është!

- Tani paske ardhur? - e pyeti Obllonski. - Përshëndetje. Pive vodkë? Eja me mua.

Levini i vajti pas. Shkuan te një tryezë e madhe ku kishte pije dhe meze, por Stepan Arkadiçi porositi diçka të veçantë, kamerieri ua solli në vend. Kthyen nga një gotë vodkë, morën nga mezeja dhe u kthyen në tryezë. Oficeri i ri, që quhej Gagin, fill pas supës porositi shampanjë, Levini porositi edhe një shishe tjetër. Ishte i uritur, hëngri e piu me ëndje dhe me ëndje edhe më të madhe mori pjesë në bisedim. Gagini tregoi me zë të ulët një anekdotë të re, të sapodëgjuar në Peterburg, që, edhe pse s'ishte as mendjehollë e as e kripur, e bëri Levinin të qeshte me zë

aq të lartë, sa kthyen kokën ata të tryezës pranë.

- Ngjaka me atë tjetrën: "S'e duroj dot, jo!" E ke dëgjuar? - e pyeti Stepan Arkadiçi. - E bukur qenka! Kamerier, na sill edhe një shishe, - tha dhe nisi të tregonte.

- I keni nga Pjotr Iliç Vinovski, - u tha kamerieri plak, duke ia ndërprerë tregimin Stepan Arkadiçit. Solli dy gota me shampanjë, për Obllonskin dhe Levinin. Stepan Arkadiçi i mori, pa nga burri kuqalash, tullac, me mustaqe, e përshëndeti me kokë dhe i buzëqeshi.

- Kush është ky? - e pyeti Levini.

- E ke takuar një ditë tek unë, nuk të kujtohet? Burrë për kokën e burrit.

Levini e falënderoi me kokë.

Edhe ajo që tregoi Stepan Arkadiçi qe shumë e këndshme, edhe ajo që tregoi më pas Levini u pëlqye. Folën për kuajt, për Atllasin e Vronskit, që kishte fituar çmimin e parë. Koha kaloi aq shpejt, sa s'u vu re.

- A! Ja dhe këta! - tha Stepan Arkadiçi, kur dreka kishte mbaruar dhe u kthye në karrige për t'i dhënë dorën Vronskit, që po u afrohej bashkë me një kolonel shtatgjatë të gardës. Edhe në fytyrën e Vronskit dukej ngazëllimi i çiltër i atmosferës së klubit. U mbështet pas supit të Obllonskit, i pëshpëriti diçka në vesh dhe me po atë ngazëllim të çiltër në fytyrë i shtriu dorën Levinit.

- Gëzohem shumë që u takuam përsëri, - i tha. - Ju kërkova atëherë në zgjedhjet, por më thanë që kishit ikur.

- Po, u nisa menjëherë. Po flisnim për kalin tuaj. Urimet e mia, - i tha Levini. - Vrapime marramendëse.

- Po edhe ju keni mbajtur kuaj.

- Im atë, por më kujtohen. E di ç'janë.

- Ku hëngre? - e pyeti Stepan Arkadiçi.

- Në tryezën e dytë prapa kolonave.

- E uruam për fitoren, - u tha koloneli shtatlartë. - Është çmimi i dytë perandorak! Të kisha dhe unë fat në letra si ky në kuaj! Por koha është flori. Po shkoj në sallën e kumarit.

- Është Jashvini, - u tha Vronski dhe u ul në tryezë me ta. E ktheu me fund gotën e shampanjës dhe porositi një shishe tjetër.

O nga atmosfera ngazëlluese e klubit, o nga vera e pirë, Levini tërë gjallëri i foli Vronskit për racat më të mira të bagëtisë dhe ndihej i lumtur që s'i kishte mbetur as pika e armiqësisë ndaj këtij njeriu. Në llaf e sipër, madje, i tha që i kishte treguar e shoqja se e kishte takuar te



princesha Maria Borisovna.

- Ah! Shpirt njeriu është kjo princesha Maria Borisovna! - tha Stepan Arkadiçi dhe tregoi për të një anekdotë që i shkuli gazit të gjithë sa ishin.

Vronski qeshi aq shpenguar dhe me gjithë zemër, saqë Levini e ndjeu veten krejt të pajtuar me të.

- Hë, mbaruat? - tha me të qeshur Stepan Arkadiçi dhe u ngrit. - Tani shkojmë!

## VIII

Që aty Levini bashkë me Gaginin shkuan në sallën e bilardos; gjymtyrët i ndiente të lehta, me krahët e lëshuar shoqëronte shpenguar lëvizjet e këmbëve gjatë ecjes. Ende s'kishin dalë nga restoranti, kur Levini u gjend ballë për ballë me vjehrrin.

- Hë, si të duket ky "tempulli ynë i hallavitjes"? - e pyeti princi plak dhe i futi krahun. - Si thua, a bëjmë një shëtitje të vogël?

- Edhe unë këtë desha të bëja, ma kishte qejfi të shihja lokalet e klubit.

- Po këta pleqtë i sheh? - e pyeti princi. - Mos pandeh se kanë lindur kështu, fishkaraqë!

- E pse fishkaraqë?

- Po sepse ashtu janë. Hajde e hajde këtu në klub dhe erdhi një ditë që u mblodhën gurruc. E njeh princ Çeçenskin? - e pyeti princi dhe Levini nga shprehja e fytyrës e kuptoi që po bëhej gati t'i tregonte diçka për të qeshur.

- Jo, nuk e njoh.

- E si kështu? E njeh i madh e i vogël. Tërë ditën në bilardo e gjen. Dy a tre vjet të shkuar nuk ishte fishkaraq, krekosej dhe ngrefosej që s'ishte i tillë. Të tjerët i thërriste me përçmim fishkaraqë. Një ditë prej ditëve na vjen në klub dhe portari ynë... e njeh Vasilin? Atë trashaluqin. Djalli vetë është, brisk e ka atë të shkretë gojë. I afrohet princ Çeçenski dhe e pyet: "Hë, mo, Vasil, kush ka ardhur? Po fishkaraqët aty janë?" Vasili e dëgjoi e dëgjoi dhe pastaj iu përgjigj: "Ju jeni i treti!" Ja kështu, i dashur!

Duke bisedur dhe duke përshëndetur të njohurit, princi plak dhe Levini i vizituan lokalet e klubit: sallën e madhe, ku luanin bixhoz të zakonshmit; sallën me divane, ku luanin shah dhe ku panë edhe Sergei

Ivaniçin, që bisedonte me dikë; sallën e bilardos, ku kishte gjallëri edhe falë shampanjës së pirë dhe ku vërtitej Gagini; shkuan edhe në sallën e "skëterrshme", siç e thërrisnin, ku panë rreth tryezës disa bixhozxhinj të regjur, ndër të cilët u zuri syri edhe Jashvinin. Pa bërë zhurmë hynë në sallën e vogël të leximit, të kredhur në gjysmerrësirë, dhe i zunë sytë një djalë të ri, të vrenjtur duke shfletuar revista dhe një gjeneral duke lexuar një libër; hynë, më në fund, edhe në sallën, që princi e quante "të ditunarëve": tre zotërinj po bisedonin me pasion për të rejat më të fundit të politikës.

- Princ, urdhëroni, gati jemi, - i tha princ Sherbacki dhe princi plak u largua. Levini u ul dhe po dëgjonte debatuesit, por iu kujtuan bisedimet e mërzitshme të paradites dhe u ngrit, u nis në kërkim të Obllonskit dhe të Turovcinit, me të cilët ia kishte ënda ta kalonte kohën.

Turovcinin e gjeti në sallën e bilardos, ulur në një divan me një gotë plot me lëng frutash përpara, Stepan Arkadiçi dhe Vronski po bisedonin mënjanë pranë derës.

- Nuk është se mërzitet, por kjo gjendje e saj e papërcaktuar, e pasigurt... - dëgjoi Levini kur po hynte dhe shpejtoi hapin për t'u larguar, por Stepan Arkadiçi e thirri.

- Levin! - Ky u kthye dhe vuri re në sytë e baxhanakut jo lot, por vlagë, që ia shihje gjithmonë o kur dehej, o kur mallëngjehej. Në rastin e dhënë qenë bashkuar të dyja. - Mos ik! - i tha dhe ia shtrëngoi fort bërrylin, duke i dhënë të kuptonte që s'kishte ndër mend ta lëshonte.

- Është miku im më i sinqertë, më i mirë, - i tha Vronskit. - Edhe ti u bëre më i afërt dhe më i dashur me mua. Dua që të jeni në miqësi, se jeni që të dy njerëz të mirë.

- E po, s'na mbetet tjetër veçse të puthemi, - tha Vronski me të qeshur dhe i zgjati dorën Levinit.

Levini ia pushtoi dhe ia shtrëngoi fort. Tha:

- Gëzohem, gëzohem shumë.

- Kamerier, një shishe shampanjë! - porositi Stepan Arkadiçi.

- Edhe unë gëzohem shumë, - tha Vronski.

Por, pavarësisht nga dëshira e tyre e mirë, s'po dinin ç't'i thonin më shumë se kaq njëri-tjetrit.

- E di, Levini nuk njihet me Anën, - i tha Vronskit Stepan Arkadiçi. - Dua ta shpie menjëherë. Shkojmë, Levin!

- Ashtu? - tha Vronski. - Ana do gëzohet shumë. Do të nisesha që këtë çast për në shtëpi, por më rri mendja te Jashvini, s'e lë dot vetëm derisa të mbarojë lojën.



- Pse, i ka pisk punët?

- Tërë kohën humbet. Vetëm unë mund ta përmbaj.

- Lozim një karambol atëherë, - tha Stepan Arkadiçi.

- Gati janë, zotërinj, - u tha kujdestari i sallës.

- Fillojmë atëherë.

Pas bilardos u ulën në tryezën e Gaginit dhe bënë një dorë letra. Vronski herë pas here ngrihej për të parë ç'ndodhte në sallën e "skëterrshme", për të parë si i kishte punët Jashvini. Pas kapitjes dhe trullosjes së mëngjesit, Levini po prehej në krahët e çlodhjes këndellëse e nanuritëse, zemra i gufonte nga gëzimi që brenda saj nuk fshihte më kurrfarë armiqësie ndaj Vronskit.

Pas lojës me letra Stepan Arkadiçi i futi krahun Levinit:

- Hë, si thua, shkojmë te Ana? Në shtëpi është. I kam thënë që do të shpie. Apo mos do shkoje gjetiu sonte?

- Jo. Më ftoi Svijazhski të shkoja në Shoqatën e Bujqësisë, por më mirë bëjmë si thua ti, - pranoi Levini.

- Atëherë, shumë mirë, nisemi! Shko shih, aty është pajtoni im? - i tha Stepan Arkadiçi shërbëtorit.

Levini pagoi ato që la në lojën me letra, dyzet rubla, pagoi edhe shpenzimet e klubit dhe me hap më të shtrirë se zakonisht, duke tundur fort krahët, eci në drejtim të daljes.

## IX

- Pajtoni i Obllonskit, - thirri portari me basin kumbues.

Vetëm në çastet e para, kur po dilnin nga porta e oborrit, Levini vazhdoi ta ndiente prehjen e këndshme dhe lezetin e kohëkalimit në mjedisin këndellës të klubit, por me të dalë në rrugë, kur pajtoni zuri të tundej e të shkundej në kalldrëmin gropa-gropa, kur dëgjoi zërat hakërrimtarë të karrocierëve, kur pa nga dritarja në dritën e remtë tabelën e mejhanes dhe pastaj të një dyqani, Levini u zhyt në mendime dhe pyeti veten në po bënte mirë që po shkonte te Ana. E ç'do t'i thoshte Kiti kur t'ia tregonte? Por Stepan Arkadiçi, si t'ia kishte hetuar këto mendime, i foli:

- Sa shumë më bëhet qejfi që pranove të njihesh me Anën! Dolli i vete vazhdimisht, për ta parë e për të biseduar, edhe Lvovi u vete dendur. Jo se është motra ime, por e them me plot gojën, që Ana i ka të rralla shoqet. Do ta shohësh vetë. Ndodhet në gjendje shumë të vështirë,

sidomos tani.

- E pse sidomos tani?

- Po sepse po bisedohet me të shoqin për shkurorëzimin. Gati është, por pengon çështja e djalit, ndaj dhe ka tre muaj që zvarritet. Me të bërë shkurorëzimin, do martohet me Vronskin. Budallallëk më duket ky zakon i vjetër i martesës. Vetëm pengon njerëzit të rrojnë të lumtur, - tha Stepan Arkadiçi. - Pas martesës çdo gjë do vihet në vendin e vet.

- Po ç'vështirësi ka?

- Është histori e gjatë dhe e mërzitshme. Në pritje të shkurorëzimit Ana ka tre muaj që jeton në Moskë pa shkuar gjëkundi, pa takuar njeri, përveç Dollit; ajo vetë nuk do që t'i shkojnë me pahir për vizitë. Deri edhe ajo e lëtuara, princesha Varvara, iku nga frika mos kompromentohej! Një tjetër do ta humbiste fare toruan, kurse Ana, siç do bindesh vetë kur ta shohësh, bën jetën e vet, mbahet e qetë dhe me dinjitet. Majtas, në rrugicën karshi kishës, - i thirri karrocierit. - Sa vapë këtu, - shtoi, ndonëse termometri shënonte minus njëzet gradë përjashta dhe zbërtheu qyrkun.

- Ka vajzën, ka me se merret, - tha Levini.

- Me ç'po shoh, për gratë ke përfytyrim si për klloçkat, *une couveuse*[1], - i foli Stepan Arkadiçi. - Po, merret me fëmijën. E edukon përbukuri vajzën, por kurrë nuk e dëgjon të flasë për të. Punë ajo ka, merret me shkrime. E shoh që u thartove në fytyrë, por kot e ke. Dije nga unë këtë: po shkruan një libër për fëmijë, por askujt s'i tregon. Mua më lexoi ca pjesë, dorëshkrimin ia kam dhënë Vorkujevit... botuesit, që shkruan edhe vetë. Më tha që është diçka e mrekullueshme. Dhe mos pandeh që kërkon vetëm të hiqet si shkrimtare. Ana është, para së gjithash, grua me zemër, do bindesh dhe vetë kur ta shohësh. Mban në shtëpi një vajzë angleze dhe kujdeset edhe për familjen e saj.

- Merret me filantropi?

- Po e vë re, vetëm të keqen priresh të shohësh. Jo filantropia, por zemra është ajo që e shtyn. Vronski kishte një trajner kalërimi anglez, mjeshtër ishte në zanatin e tij, por u alkoolizua, *delirium tremens*, [2] familja mbeti në mes të katër rrugëve. Anës iu dhimbsën, iu zgjati dorën e ndihmës, tani i ka në pekul.

Karroca hyri në oborr, Stepan Arkadiçi i ra ziles së portës, përpara së cilës priste një sajë.

Pa e pyetur portarin në ishte apo jo e zonja e shtëpisë, hyri në çardak. Levini e ndoqi pas, edhe më tepër po e brente mëdyshja e kësaj

1) *klloçkë (fr.)*
2) *ethe të alkoolizuarish (fr.)*



vizite. U pa në pasqyrë, faqet i kishte të kuqe, por i dehur nuk ishte. Stepan Arkadiçi u përshëndet me shërbëtorin, e pyeti për Anën, mori përgjigje që aty ishte zoti Vorkujev.

- Ku janë?

- Në studio.

Duke shkelur nëpër qilimin e butë të korridorit, hynë në studion gjysmë të errët, të ndriçuar vetëm nga abazhuri. Një llambë tjetër lëshonte dritë mbi një portret të madh në mur, ishte portreti i Anës. Levinit i vajtën sytë padashur tek ai. Mbeti i mahnitur nga bukuria e asaj fytyre gruaje, që ravijëzohej mrekullisht në atë ndriçim të butë. Aq shumë e rrëmbeu, sa harroi ku ndodhej. Nuk ishte tablo, ishte një grua e gjallë me flokë të zinj kaçurrela, me supe e llërë të zbuluara, me një buzëqeshje të lehtë prej ëndërrimtareje në buzët all, me push të zi të butë përsipër; grua që të bënte për vete me vështrimin e ngadhnjimtares, me ledhatimin që i buiste nga sytë e zinj, përshkënditës. Nuk ishte e gjallë, vetëm sepse qe më e bukur nga ç'mund të jetë një grua e gjallë.

- Gëzohem shumë, - dëgjoi papritur një zë aty pranë; ishte zëri i gruas që e kishte mahnitur aq shumë në portret dhe që s'po mundej dot t'ia shqiste sytë. Ana i qe afruar nga prapa, kur u kthye, Levini pa gruan e portretit të veshur me fustan mavi të errët, jo në atë pozë dhe jo me atë shprehje të portretit, por po aq të bukur, rrezëllitëse, alanitëse, si ajo që atëherë në Itali kishte adhuruar piktori Mihaillov dhe e kishte përjetuar në këtë vepër arti. Ana e gjallë, ndoshta, iu duk më pak shprehëse se ajo e portretit, por, duke qenë e gjallë, seç kishte një tjetër vesk e hijeshi; këtë në portret nuk e gjeje.

## X

Ana s'po e fshihte gëzimin e mirëfilltë që po e shihte. Në ato lëvizje hireshumë që shoqëruan zgjatjen e dorës së vogël energjike, në mënyrën si e njohu me Vorkujevin dhe si i tregoi në drejtim të vajzës së mirkë kuqaloshe, që rrinte aty pranë me punëdoren përpara, të cilën e quajti nxënësen e saj, Levini vuri re manerën e stërholluar, por të qetë dhe të natyrshme të sjelljes së grave me prejardhje të vërtetë aristokrate.

- Gëzohem shumë, shumë, - i tha përsëri, dhe në gojën e saj këto fjalë të thjeshta patën për Levinin një domethënie të veçantë. - Kam dëgjuar të flitet për ju dhe më keni hyrë në zemër, qoftë edhe ngaqë jeni mik për kokë i Stivës, por edhe për kujtimet e mira që ruaj nga gruaja

juaj... E kam njohur fare pak, por në kujtesën time ruhet si një lule erëmirë, pikërisht si një lule. Dhe ajo së shpejti do të bëhet nënë.

Fliste krejt e çlirtë, pa u ngutur, duke e kaluar në të rrallë shikimin nga Levini te i vëllai; kur e pa që i la përshtypje të mirë, Levini u soll lirshëm, thjesht, si ta kishte shoqe fëmijërie.

Stepan Arkadiçi e pyeti në mund të ndizte një cigare. Ana iu përgjigj:

- Ne me Ivan Petroviçin erdhëm në studion e Alekseit pikërisht për këtë, që mund të pimë duhan.

E pa Levinin në mënyrë pyetëse, në vend që t'i bënte pyetjen pinte apo jo duhan dhe nxori nga kutia e cigareve prej zhgualli breshke një cigare.

- Si je sot? - e pyeti i vëllai.

- Ç'ka. Nervat si gjithmonë.

- Portret i mahnitshëm, - tha Stepan Arkadiçi, kur vuri re që Levini s'po ia hiqte sytë portretit.

- Më të bukur s'më kanë parë sytë!

- Dhe është çuditërisht shumë i ngjashëm me origjinalin, - tha Vorkujevi.

Levini e kaloi shikimin nga portreti te origjinali. Një si dritë e brendshme ia vezulloi fytyrën Anës, kur pa që po e shihte me syrin e çmuesit. Levini u skuq dhe për ta fshehur turbullimin deshi ta pyeste sa kohë kishte që s'ishte parë me Daria Aleksandrovnën, por atë kohë Ana tha:

- Me Ivan Petroviçin po flisnim për pikturat e fundit të Vashenkovit. I keni parë?

- Po, - iu përgjigj Levini.

- Më falni që ua preva fjalën. Ç'donit të më thoshit?

Levini ia bëri pyetjen.

- Ishte dje tek unë. Ishte e mërzitur nga Grisha, mësuesi i latinishtes qe treguar i padrejtë.

- Pikturat e Vashenkovit i kam parë, - tha Levini, duke iu kthyer bisedës së ndërprerë. - Më kanë pëlqyer shumë.

Tani Levini kishte hequr dorë nga mënyra shpërfillëse dhe pa sajdi, siç kishte folur në mëngjes; çdo fjalë e shqiptuar në prani të kësaj gruaje përftonte një peshë dhe një kuptim të veçantë. Fliste me ëndje të madhe, por sidomos i pëlqente ta dëgjonte.

Ana fliste jo vetëm thjesht dhe mençur, por mençur e me shkujdesje, që të linte përshtypjen sikur s'i çmonte ato që thoshte, përkundrazi, e dëgjonte ç'thoshte bashkëfolësi dhe ia vlerësonte fjalën. Folën për



drejtimet e reja në art, për ilustrimet e reja të Biblës nga një piktor francez. Vorkujevi e qortoi piktorin për teprinë realiste të ilustrimeve, që kufizonte me vulgarizmin. Levini pohoi se francezët e përpunonin deri në filigran konvencionin artistik, ndaj e quanin meritë të madhe kthimin në realizëm. Gjejnë poezi në çdo vepër të krijuar me sinqeritet.

Levini kurrë ndonjëherë nuk kishte ndier një kënaqësi aq të madhe nga shprehja e një mendimi të drejtë, siç po provonte në këtë rast. Fytyra e Anës u çel si gonxhja në agim, pasi depërtoi në thellësinë e mendimit të shprehur. Qeshi.

- E qeshura ime ngjan me të qeshurën e atij që sheh një portret, i cili ngjan shumë me origjinalin. Ajo që thatë, më së miri e karakterizon artin francez të kohës sonë, qoftë pikturën, qoftë poezinë e letërsinë: Zola, Dodè. Por, ndoshta, kështu ndodh gjithmonë: njerëzit mundohen t'i shprehin konceptet përmes figurash të sajuara, konvencionale dhe mandej, kur tërë këto kombinacione u mërziten, u vihen kërkimit të figurave sa më të natyrshme, të mirëfillta.

- Kjo që thatë është më se e vërtetë, - pohoi Vorkujevi.

- Domethënë, nga klubi po vini? - pyeti Ana duke u kthyer nga i vëllai.

"Po, kësaj i them grua unë!"- tha me vete Levini, që ashtu i harruar ia kishte ngulur sytë fytyrës së bukur, lozonjare që atë çast kishte ndryshuar krejt. Levini s'po e dëgjonte ç'ishte duke i thënë të vëllait, e përkulur në drejtim të tij, por e mahniti ai ndryshim i menjëhershëm i shprehjes së fytyrës së saj. Deri më tani aq e qetë dhe e ngazëllyer, papritmas shprehu një kërshëri të çuditshme, që sakaq u zëvendësua nga krenaria dhe zemërata. Por vetëm për pak çaste. Ana picërroi sytë si të donte të sillte në mendje diçka.

- Po nejse, - tha. - Është diçka që s'e intereson askënd. Sakaq u kthye nga vajza angleze dhe i tha: - *Please order the tea in the drawing-room.* [1]

Kjo u ngrit dhe doli.

- I dha provimet? - e pyeti Stepan Arkadiçi.

- Doli shumë mirë. Është e zonja dhe e dashur.

- Me ç'po shoh, ke për ta dashur më shumë se vajzën tënde.

- Fjalë burrash! Po në dashuri nuk ka më shumë e më pak. Vajzën e dua me një lloj dashurie, atë me një lloj tjetër.

- Po i thosha Ana Arkadievnës, - tha Vorkujevi, - se po të përkushtonte qoftë edhe një të qindtën e energjisë për edukimin e fëmijëve

1) *Ju lutem, jepni urdhër ta shërbejnë çajin në sallon (ang.)*

rusë, në vend që t'ia kushtonte kësaj anglezeje, Ana Arkadievna do të bënte një punë të madhe, tejet të dobishme.

- Po ja që s'e bëj dot. Konti Aleksei Kirilliç ç'nuk bëri për të më shtyrë të mësoja vocërrakët e fshatit. - Kur shqiptoi emrin e Vronskit pa me drojë e lutje nga Levini; edhe ky, krejt padashje, iu përgjigj me një shikim miratimi e respekti. - Vajta disa herë në shkollë, fëmijët më pëlqyen, por ja që s'munda të mësohesha me këtë punë. Ju folët për përkushtim energjie, por pa dashuri s'ke si e bën, kurse dashuria as në rrugë nuk gjendet e as në pazar nuk porositet. Kjo vajzë më hyri në zemër, si e pse s'e them dot.

Dhe përsëri pa Levinin. Buzëqeshja, shikimi, çdo gjë fliste qartë: Ana i drejtohej vetëm atij me ato thënie, se vetëm mendimi i tij ishte për të i shtrenjtë, në të njëjtën kohë ai shikim shprehte bindjen se ata të dy kuptoheshin me njëri-tjetrin.

- Unë këtë fare mirë e kuptoj, - ia ktheu Levini. - Në shkollë dhe në institucione të tjera të këtij lloji s'ke si punon me gjithë shpirt dhe, për mendimin tim, kjo është arsyeja që institucionet filantropike japin kurdoherë aq pak rezultat.

Ana heshti, pastaj vuri buzën në gaz.

- Po, po, - tha. - Nuk jam e zonja për dashuri të tillë. *Je n'ai pas le coeur assez large* [1], që të strehoj dhe të dua gjithfarë fëmijësh. *Cela ne m'a jamais rèussi.* [2] Nuk janë të pakta gratë që me këtë kanë fituar një *position sociale*. Aq më tepër tani, - shtoi me një shprehje hidhërimi në fytyrë që ia mirëbesonte të vëllait, por, dukej sheshit, që i adresohej Levinit, - që kam aq shumë nevojë të zihem me diçka. Por ja që nuk mundem. - U vrenjt, u topit (Levini e kuptoi që e kishte me veten e saj, ishte e pakënaqur nga vetja). Pas një pauze të shkurtër foli për diçka tjetër. - Për ju flitet që jeni qytetar i keq, - i tha Levinit. - Ju kam mbrojtur si dhe sa kam mundur.

- E si më paskeni mbrojtur?

- Sipas sulmeve ... Urdhëroni të pimë çaj.

Ana u ngrit dhe mori në dorë librin e lidhur me marokin.

- Ma jepni mua, Ana Arkadievna, - i tha Vorkujevi. - Ia vlen ta mbash me pekule.

- Oh, jo! Duhet rishikuar dhe ripunuar.

- I tregova Levinit për librin, - tha Stepan Arkadiçi.

- S'ke bërë mirë. Shkrimet e mia janë si ato shportat e të burgosurve,

1) Zemrën s'e kam aq të gjerë (fr.)

2) Kjo s'më ka shkuar kurrë mbarë (fr.)



që m'i shiste Liza Merkallova. Ajo përgjigjej për burgjet në Shoqatën Filantropike, - shpjegoi duke u kthyer nga Levini. - Mjeranët: të mrekullonin me durimin që tregonin.

Te kjo grua, që po i pëlqente aq shumë, Levini vuri re edhe një tipar tjetër: ishte jo vetëm e zgjuar, e hirshme, e bukur, por edhe e sinqertë. Nuk po ia fshihte gjendjen e vështirë, në të cilën ndodhej. Si i tha këto fjalë, psherëtiu dhe fytyrën ia mbuloi një hije zymtimi, tiparet sikur iu ngurtësuan. Veç, dukej edhe më e bukur nga ç'ishte më parë. Ishte një dukje e re, ndryshonte nga ajo e ngazëllimtares së lumtur, që u falte të tjerëve me bujari galdim dhe përtëritje, shprehje, të cilën me aq zotësi kishte arritur ta kapte piktori në portretin që i kishte bërë. Levini përsëri e drejtoi shikimin nga portreti, pastaj nga Ana, që i futi krahun të vëllait dhe eci drejt derës së studios. E pushtoi një ndjenjë aq e fortë dhembshurie dhe adhurimi, sa u habit dhe vetë.

Levinin dhe Vorkujevin i ftoi të kalonin në sallon, kurse vetë ndenji edhe pak në studio, për të biseduar me të vëllain. "Për shkurorëzimin, për Vronskin, ta pyesë ç'po bënte në klub, për mua?" - tha me vete Levini. Dhe e preokupoi aq shumë kjo, për se ishte duke biseduar me Stepan Arkadiçin, sa thuajse s'po dëgjonte ç'po i thoshte Vorkujevi për meritat e Ana Arkadievnës si autore e atij romani për fëmijë.

Edhe gjatë çajit vazhdoi po ai kuvendim i këndshëm dhe për gjëra me peshë. Dhe jo vetëm nuk reshti për asnjë çast, por folësit nuk arrinin dot ta shprehnin atë që donin të thonin, nga dëshira për të dëgjuar atë që do thoshte tjetri. Dhe gjithë ç'thuhej, siç i dukej Levinit, falë vëmendjes dhe ndërhyrjeve të saj të zgjuara, përftonte një kuptim dhe vlerë të veçantë.

Levini nuk linte fjalë t'i shpëtonte, ndërkohë që gjithë më tepër po e mahniste, si bukuria, po aq dhe mençuria e saj. Mbeti i habitur nga kultura e gjerë dhe thjeshtësia e sinqeriteti me të cilat e shpaloste këtë mençuri. Fliste vetë, apo dëgjonte të tjerët, Levini mendjen e mbante tek Ana, ia kishte ënda të depërtonte sa më thellë në botën mendore dhe shpirtërore të saj. Ai që e kishte gjykuar rreptë këtë grua, tani që mendimet po i rridhnin në një hulli edhe për vetë atë të çuditshme, po ia përligjte veprimet, po i vinte keq dhe druhej mos Vronski nuk e kuptonte si dhe sa duhej.

Ishte ora njëmbëdhjetë kur Stepan Arkadiçi u ngrit për të ikur (Vorkujevi kishte dalë më parë), ndërsa Levinit iu duk sikur sapo kishte ardhur. Me pamjen e njeriut që s'ia ka ënda ta bëjë një veprim, u çua dhe Levini.

- Lamtumirë, - i tha Ana duke ia mbajtur dorën në të sajën dhe duke e parë me sytë magjepsës. - Gëzohem shumë që *la glace est rompue*[1].

Ia lëshoi dorën dhe picërroi sytë.

- I thoni gruas që e dua ashtu siç e doja më parë. I thoni që, në mos mundtë të më falë gjendjen në të cilën ndodhem, i uroj të mos e përjetojë këtë që po përjetoj unë. Për të falur duhet të heqësh e të vuash, duhet të provosh ato brenga, që kam provuar unë. Mos ia dhëntë Zoti!

- Do ia them ... patjetër... - i tha Levini flakë i kuq.

## XI

"Ç'grua e mrekullueshme: e dashur dhe e mjerë!" - tha me vete Levini, kur po dilte me Stepan Arkadiçin në ajrin e acartë.

- Hë, si? Të thashë? - e pyeti Stepan Arkadiçi, kur e pa Levinin ashtu të dorëzuar.

- Po, - iu përgjigj Levini i menduar. - Grua e jashtëzakonshme! Sa e zgjuar, po aq dhe gojëmbël e bujare. Të pikon në zemër fati i saj!

- Tani, me shpresën te Zoti, do rregullohen të gjitha. Kështu de, mos e dëno tjetrin pa e gjykuar, - i tha, hapi derën e pajtonit dhe doli. - Mirupafshim. Rrugët tona këtu ndahen.

Me mendjen te Ana, me kujtimet për bisedën, për shprehjen mahnitëse të fytyrës së saj, me keqardhjen e sinqertë për fatin e saj dhe me dhembshurinë e thellë në zemër për këtë grua të jashtëzakonshme, Levini mbërriti në shtëpi.

Shërbëtori Kuzma i bëri të ditur që Katerina Aleksandrovna ishte fare mirë, që motrat u larguan pak kohë më parë dhe i dha dy letra; Levini i lexoi menjëherë. Njërën ia dërgonte Sokollovi, ekonomati, që e njoftonte se grurin nuk kishte mundur ta shiste për shkak të çmimit të ulët, paratë që i kërkonte Levini s'kishte ku t'i merrte. Letra tjetër i vinte nga motra, i ankohej për zvarritjen e punëve. "Do ta shesim grurin lirë, në s'mundkemi ta shesim shtrenjtë"- tha me vete. Çështja, që më parë i qe dukur aq e koklavitur, gjeti tani një zgjidhje fare të thjeshtë. "Habitem sa të zënë e kam ditën këtu në qytet!"- tha me vete në përgjigje të qortimit të së motrës. "Edhe sot nuk shkova në gjyq, veç sot s'pata fare kohë,"- tha. E vendosi: nesër do shkonte patjetër. Me këtë vendim të prerë shkoi te e shoqja. Rrëkëlleu në mendje ngjarjet e asaj dite: bisedime e bisedime... Po të

1) *akulli u thye (fr.)*



kishte qenë në fshat s'do t'i kishte, veç, jo të gjithë ishin pa interes. Vetëm fjalët për mlyshin dhe keqardhja e përzier me dhembshuri e dashuri, që kishte ndier për Anën, s'i dukeshin gjëra të mira.

Kitin e gjeti të pikëlluar dhe të mërzitur. Dreka me motrat kishte kaluar përbukuri, por e kishin pritur të vinte, qenë pezmatuar që s'kishte ardhur dhe qenë larguar qejfprishur. Kiti kishte mbetur vetëm.

- Ku ishe? Ç'u bëre? - e pyeti me një shikim dyshimtareje. Por për ta lënë që të rrëfehej, e fshiu dyshimin nga fytyra dhe i buzëqeshi dashamire në pritje të tregimit.

- Takova Vronskin; më erdhi mirë që e takova, kurrfarë ngurimi nuk ndjeva në bisedat me të. Se unë kështu e tutje do bëj çmos të mos e takoj më, ndaj më vjen mirë që iu dha fund gjendjes së ndere që kishte mbetur ndërmjet nesh, - i tha Levini, por sakaq i thirri mendjes, sepse ai që tha: "kështu e tutje do bëj çmos të mos e takoj," e kishte mbajtur frymën te Ana, ndaj e mbuloi të kuqtë. - Ja, e kemi në majë të gojës shprehjen që populli dehet, ama, s'i dihet kush dehet më shumë: populli apo ca të sërës sonë. Se populli pi në ditë feste, apo jo? Kurse...

Por Kitit aq i bënte në pinte apo nuk pinte populli, e kishte pikasur skuqjen e të shoqit, mezi priste të mësonte arsyen.

- Po pastaj ku vajte?

- Stiva m'u lut t'i bënim një vizitë Ana Arkadievnës.

Kur shqiptoi emrin e kësaj, Levini u skuq më shumë, mëdyshja që kishte patur, në duhej apo nuk duhej bërë ajo vizitë, tani mori një zgjidhje: jo, nuk duhej bërë.

Pa si iu shqyen sytë, si i lëshuan xixa; veç, vetëm për një çast, e mblodhi menjëherë veten, e fashiti tronditjen dhe e arriti të vetën.

- Ashtu?! - i tha.

- Besoj s'do më mbash mëri që vajta. Stiva m'u lut shumë, edhe Dolli më kishte porositur t'i vija, - i shpjegoi për t'u shfajësuar.

- Jo, pse? - i tha Kiti. Por nga sytë e errësuar e kuptoi sa shumë po e sforconte veten, që të mos shpërthente. Ishte ogur i keq.

- M'u duk grua zemërmirë dhe aq fatkeqe, - i tha Levini dhe i tregoi me se merrej, i përsëriti fjalët që i tha për Kitin.

- Po, sigurisht, është fatkeqe, është për t'i qarë hallin! - thirri Kiti pasi e kishte dëgjuar deri në fund. - Po letrat nga i kishe?

I tregoi. I zuri besë qetësisë, me të cilën u thanë ato fjalë dhe shkoi të zhvishej.

Kur u kthye, e gjeti të ulur po në atë kolltuk. Levini iu afrua, ajo e pa e pikëlluar dhe ia shkrepi të qarit.

- Ç'ke? Ç'pate kështu? - e pyeti duke e ditur fare mirë ç'kishte.

- E shoh që ke rënë në dashuri me atë grua të ligë! Të paska magjepsur! E pashë në sytë e tu! Po, po! E pashë si fole! Si do i vejë filli kësaj pune? Se ti ishe në klub, pive e dëfreve... pastaj drejt e tek ajo... Te kush? Nisemi... Unë nesër nisem.

Levini mezi mundi ta qetësonte, pasi e pranoi që gjendja e të dehurit, bashkë me keqardhjen për të, e kishin bërë t'i jepej ndikimit prej tinzareje të Anës, por i dha fjalën që kurrë më nuk do shkelte këmba e tij tek ajo. Por gjëja më e sinqertë që i tha ishte: duke jetuar gjatë në Moskë, duke e kaluar kohën në bisedime, në të ngrëna e në të pira, qe çakërdisur e çoroditur. Folën deri në tre të mëngjesit, i zuri gjumi vetëm pasi u bindën që qenë pajtuar plotësisht.

## XII

Si përcolli mysafirët, Ana s'u ul, por ecejaku nëpër dhomë. Gjatë gjithë asaj mbrëmjeje (ashtu siç bënte me të gjithë meshkujt e rinj) kishte bërë çmos që t'i lindte Levinit ndjenja dashurie dhe, ndonëse e dinte që e kishte arritur, kuptohet, aq sa mund të arrihej me një të martuar të ndershëm brenda një mbrëmjeje, dhe, ndonëse i kishte pëlqyer shumë (megjithë ndryshimin e madh që kishin si meshkuj Vronski dhe Levini, ajo si femër shihte në të atë të përbashkët, që edhe Kitin e kishte bërë të binte në dashuri me Vronskin dhe me Levinin), me të dalë Levini nga salloni i pritjes, as që kishte menduar më për të.

Vetëm një mendim e mundonte: "Në qoftë se i magjepskam kësisoj të tjerët, madje, edhe këtë familjar të mirë që e do shumë të shoqen, atëherë ai pse të jetë aq i ftohtë me mua? Dhe nuk është se më qëndron ftohtë, ai më do, këtë unë e di, por është diçka e re tani që po na ndan. Ku rri gjithë natën? Me Stivën më çoi fjalë se s'kishte si e linte vetëm Jashvinin, po pse, mos është kalama ky Jashvini? Ta marrim si të vërtetë, se ai kurrë nuk thotë jo të vërtetën, por në këtë mes ka dhe diçka tjetër: i gëzohet rastit për të më treguar se ka edhe detyrime të tjera. Unë e di dhe jam dakord, po pse m'u dashka treguar? Kërkon të më vërtetojë që dashuria për mua s'duhet t'i bëhet pengesë për lirinë. Po unë s'kam nevojë për kësi vërtetimesh, kam nevojë vetëm për dashurinë e tij. Duhet ta kuptojë sa shumë më është rënduar jeta këtu në Moskë. Pse jetë është kjo? Unë s'po jetoj, unë vetëm qëndroj në pritje të shkurorëzimit që s'po bëhet. Ende s'ka asnjë përgjigje! Ja, dhe Stiva më thotë që s'ka si vete te Aleksei Aleksandroviçi. Letër tjetër nuk kam si i shkruaj. Asgjë s'mund të bëj, asnjë pune s'i përvishem dot si duhet, asgjë nuk mund të ndryshoj. Vetëm pres, sajoj ca zbavitje: jo anglezët, jo shkrimet, jo leximet, por të gjitha janë gënjeshtra, janë si morfina. Duhet t'i vijë keq për mua" - i thoshte vetes Ana, me komin e angështisë në grykë dhe me lotët e ngashërimit në sy.



Dëgjoi zilen e zgjatur të Vronskit, i fshiu shpejt e shpejt sytë dhe u ul te abazhuri me librin hapur përpara, u mundua të dukej sa më e qetë. I duhej lënë të kuptonte që nuk ishte e kënaqur prej tij, nuk e kishte mbajtur fjalën, qe kthyer vonë; ama, vetëm kaq, as një fije më tepër, nuk i duhej dhënë në asnjë mënyrë të kuptonte sa e dëshpëruar ishte, sa e mjerë ishte. Vetes ajo mund t'ia qante hallin, por nuk donte kurrsesi që ai t'i qante hall. Luftë ajo nuk donte. Ishte ajo vetë që e kishte qortuar Vronskin se e kërkonte si me qiri sherrin, por ja që dilte se, padashje, ishte ajo që po i binte në qafë.

-Hë, u mërzite? - e pyeti Vronski te dera dhe iu afrua tërë vrull dhe hare. - Ç'lojë e tmerrshme është kumari!

- Nuk u mërzita. Ka kohë që jam mësuar të mos mërzitem. Ishte Stiva bashkë me Levinin.

- Po, më thanë që do vinin. Hë, të pëlqeu Levini? - e pyeti dhe iu ul pranë.

- Shumë. S'kanë shumë që ikën. Po Jashvini si u nda?

- Qe një çast që fitonte shtatëdhjetë mijë. I thashë të ngrihej. Ma dëgjoi fjalën, por aty për aty ndërroi mendje, u ul përsëri, i la të gjitha.

- E ç'deshe që ndenje pas kësaj? - e pyeti Ana dhe ngriti sytë për ta parë. Në fytyrë i spikati ftohtësia dhe mosmiratimi. - Stivës i the se do qëndroje për ta hequr që andej Jashvinin, kurse ti e le që e le.

Vronski u karfos. I nguli shikimin prej të vendosuri dhe deshi ta kundërshtonte.

- E para e punës, Stivën nuk e luta të thoshte gjë; e dyta e punës, s'e kam zakon të gënjej. Kryesore është, ja çfarë: desha të rrija dhe ndenja. - Këto fjalë i shqiptoi i ngrefosur dhe i ngrysur. Pasi heshti një hop, u përkul për nga ajo dhe i tha: - Ana! E pse? Ç'është kjo?

Hapi pëllëmbën dhe qëndroi në pritje që ajo të vinte pëllëmbën e saj në të tijën. Ana u prek shumë nga kjo që bëri, zemra i gufoi nga mallëngjimi, kur e pa këtë gjest ledhatimi, por një forcë e çuditshme e pengoi t'i jepej me mish e me shpirt kësaj ndjenje; se përse iu duk që kushtet e luftës nuk ia lejonin dorëzimin.

- Ta merr mendja: deshe të rrije pa ndenje. Ti bën atë që do. Po

mua pse ma thua? Përse? - e pyeti duke u nxehur gjithë më tepër e duke e ngritur zërin. - Mos po kërkon kush të marrë nëpër këmbë të drejtat e tua? Ta ka ënda të dukesh se ke të drejtë, qoftë ashtu si dëshiron.

Pëllëmba e dorës së Vronskit u mbyll. U çua, u largua, fytyra i shprehu ftohtësi të skajme.

- Të vjen nga kokëfortësia, - vijoi Ana, që iu duk se e gjeti përcaktimin e asaj që shprehej në fytyrën e tij dhe që po e tërbonte. - Po, nga kokëfortësia e ke. Kërkon të dalësh fitimtar në çdo grindje me mua, të shkojë e jotja, kurse unë… - Iu dhimbs vetja, e mbytën lotët. - Sikur ta dije ç'do të thotë tani kjo për mua, kjo që po sillesh kaq armiqësisht me mua, po, po armiqësisht… Sikur ta dije sa afër greminës jam në këto çaste, sa shumë ia kam frikën vetes!

Dhe Ana i ktheu krahët për të mos e parë si po ngashërehej.

- E ç'është tërë kjo? - tha ai i lebetitur nga ajo gjendje makthi e saj, iu afrua, i mori dorën dhe ia puthi. - E ç'duhet kjo? Mos po kërkoj dëfrime jashtë shtëpisë? A nuk jam unë ai që po i shmangem shoqërisë së grave?

- Edhe kjo na duhej!

- Po atëherë, më thuaj, ç'duhet bërë që ti të jesh e qetë? Jam gati të bëj çdo gjë që ti të jesh e lumtur, - i tha i prekur thellë nga ai dëshpërim i saj. - Ç'nuk do të bëja që ti të mos ishe kaq e pikëlluar, siç po të shoh!

- S'ka gjë, s'ka gjë! - i tha Ana. - Unë as vetë s'e di ç'kam. Ndoshta, nga jeta e vetmuar, nga nervat… Po, të mos flasim për këtë… Si shkuan vrapimet? S'më ke treguar… - e pyeti, duke e fshehur gëzimin e triumfit të korrur.

Vronski u ul të hante darkë dhe i tregoi me hollësi për vrapimet, por nga zëri dhe ftohtësia e shikimeve Ana e ndiente që s'ia falte atë triumf. Kryeneçësia kishte mbetur e para. Madje, Anës iu duk sikur ishte penduar që i kishte lëshuar pe. Iu kujtuan fjalët: "Sikur ta dije sa afër greminës jam në këto çaste", - dhe i tha vetes që arma e përdorur ishte e rrezikshme, nuk duhej vënë në veprim në asnjë mënyrë herë tjetër. E kuptonte mirë që përbri dashurisë qëndronte fryma e sherrit, të cilën s'po ishte e zonja ta dëbonte as nga zemra e vet, as nga e tij, por sidomos nga zemra e tij.

## XIII

Nuk ka kushte, në të cilat njeriu të mos mësohet, sidomos kur sheh që rreth e rrotull tij jetojnë si ai. Tre muaj më parë Levini nuk do ta besonte se do të mundte të flinte fare i qetë pas gjithë asaj që i ndodhi: kishte kaluar një ditë të paqëllimtë, krejt të pakuptimtë, kishte shpenzuar më shumë nga ç'i mbante xhepi dhe ishte katandisur deri në atë farë feje, sa qe dehur (nuk gjente dot emër tjetër për atë që kishte bërë në klub), qe lidhur me miqësi me njeriun, që e shoqja e kishte pas dashuruar, kishte pranuar t'i bënte vizitë gruas që kishte marrë fund me gjithësej dhe qe magjepsur prej saj aq shumë, sa i kishte rënë në sy edhe të shoqes, të cilën e mbyti pikëllimi... Hë, de, si ishte e mundur të flinte i qetë? Por i kapitur sa s'po qëndronte dot më, i trullosur nga vera e pirë, i dërrmuar nga ora e vonë, Levinin e mundi një gjumë i rëndë. Nga ora pesë e mëngjesit u zgjua nga kërcitja e derës. U ngrit avada, pa përreth. Kiti nuk ishte në krevat, por prapa të ndarës pa të lëvizte një dritë dhe dëgjoi zhurmë çapash.

- Ç'është… Kiti ç'ka ndodhur? - mërmëriti përgjumësh.

- Asgjë, - i tha ajo dhe doli nga e ndara me qiri në dorë. - S'po e ndiej mirë veten, - i tha me buzagaz aq të ëmbël e aq kuptimplotë.

- Si? Mos filloi? Filluan? - belbëzoi Levini i trembur. - Duhet thirrur mamia, - brofi dhe u vesh me ngut.

- Jo, jo, - i tha ajo duke qeshur dhe u mbajt te krahu i tij. S'është gjë. Ndjeva pak dhimbje, por tani më kaloi.

Iu afrua krevatit, shoi qiririn, u shtri dhe u qetësua. Heshtja që pllakosi iu duk e dyshimtë; ndjeu që Kiti dihaste me mundim, e kishte shqetësuar ajo fjala: "S'është gjë", e shoqëruar me atë buzagaz të ëmbël e aq kuptimplotë e megjithatë përsëri e mundi gjumi. Vetëm më vonë arriti të depërtonte në kuptimin e asaj frymëmarrjeje të rënduar dhe e ndjeu se ç'po ndodhte në shpirtin e gruas së dashur. Në orën shtatë Levini u zgjua, ngaqë Kiti i preku supin dhe dëgjoi pëshpërimën e saj të qetë. Dukej sikur i vinte keq ta zgjonte, por ndiente një nevojë të madhe për të biseduar me të.

- Kostja, mos u tremb. S'ka ndonjë gjë… por më duket… Duhet thirrur Lizaveta Petrovna.

E kishte ndezur përsëri qiririn, rrinte ulur në krevat dhe ndër duar mbante trikon që kishte filluar të thurte para disa ditësh.

- Veç, mos u tremb. Unë nuk kam frikë, - i tha kur pa sa shumë i tronditur ishte i shoqi; ia mori dorën, ia shtrëngoi pas gjinjve, pastaj ia puthi.

Levini u ngrit vrulltas, pa ia ndarë sytë, veshi rrobëdhomën dhe qëndroi si i ngrirë duke e parë. Duhej lajmëruar mamia, kurse ai s'po ia shkulte dot sytë. E njihte deri në imtësi atë fytyrë të dashur, ia njihte

lodrimin e shprehjeve, domethënien e shikimeve, por kështu s'e kishte parë ndonjëherë. Sa i poshtër, i neveritshëm po i dukej vetja që e kishte hidhëruar dje me ato që kishte bërë. Fytyra e përskuqur, e rrethuar nga flokët e butë, që i dilnin poshtë skufjes së natës, i ndrinte nga ndjenja e amësisë, dukej e vendosur në atë që e priste.

Ndonëse Kiti ishte natyrë e çiltër dhe e dlirë, Levinin po e habiste kjo që kishte përpara: po i dukej sikur i qe hequr nga shpirti çdo lloj mbulese dhe ashtu i zbuluar vezullonte në sytë e saj. Gruaja që e donte aq shumë ia kishte shpalosur shpirtin ashtu siç e kishte. E shihte me buzën në gaz, por befas u rrëqeth, rrudhi vetullat, ngriti lart kokën, iu afrua me të shpejtë, u ngjesh pas tij dhe e ngrohu me frymën përvëlimë. Kiti vuante dhe dukej sikur po i ankohej për atë vuajtje. Për një çast iu duk sikur ishte me faj, por në sytë e saj shkrepëtiu dashuria, butësia që i la të kuptonte se jo vetëm që s'bënte me faj, por e donte edhe më shumë për shkak të këtyre vuajtjeve. "E kush na qenka fajtori, në s'qenkam unë?"- tha me vete Levini. U orvat ta gjente me mendje, por s'e gjeti dot. Ajo vuante, ankohej, por edhe ngadhnjente, u gëzohej këtyre vuajtjeve, i pranonte si domosdoshmëri. E shihte që në shpirt i trazoheshin ndjesi të mrekullueshme, por çfarë, s'ishte në gjendje ta kuptonte. Mendja e tij s'arrinte dot t'i rrokte.

- I çova lajm mamasë. Ti shko e thirr shpejt Lizaveta Petrovnën... Kostja, ja, më kaloi.

Kiti u largua dhe i ra ziles.

- Shko tani. Po vjen Pasha. Ja, s'kam gjë.

Levini u habit kur e pa që mori përsëri punëdoren. Duke dalë dëgjoi porositë që i dha Kiti shërbëtores, bashkë me të rregulloi shtratin. Pasi u vesh, futi përsëri kokën në dhomën e gjumit, e pa si ecejakte nëpër dhomë dhe thurte shpejt triko, duke u dhënë urdhra shërbëtoreve, që po lëviznin diçka të rëndë nga vendi.

- Çova njeri te mamia, do vete të marr doktorin, do kthej edhe vetë nga mamia. Mos të duhet gjë? Po Dollin ta lajmërojmë?

Ajo e pa dhe, me sa dukej, s'e dëgjoi ç'i tha.

- Po, po. Shko, de, shko, - i foli shpejt, vetullngrysur dhe tundi krahun.

Kur po dilte nga salloni, Levini dëgjoi një rënkim të mbytur, të thellë që pushoi menjëherë. "Ajo rënkoi", - tha me vete. Vuri duart në kokë i lemeritur dhe u lëshua me vrap nëpër shkallë.

- Ki mëshirë, o Zot! Fale dhe ndihmoje! - pëshpëriti fjalët që i dolën ashtu vetiu nga buzët. Nuk besonte te Zoti, por ato fjalë s'i tha vetëm me



buzë. Qe i vetëdijshëm se moria e arsyetimeve dhe gjykimeve, që e pengonin të besonte, në këto çaste s'kishin forcë ta ndalonin t'i drejtohej Zotit për ndihmë. Ishin tretur dhe ishin fshirë nga shpirti i tij. E kujt t'i drejtohej tjetër, përveç atij, në duart e të cilit gjendej, që ishte zotërues i shpirtit dhe i dashurisë së tij. Kali nuk ishte ende gati; për të mos humbur asnjë minutë në këtë gjendje tejet të tendosur siç ishte, i mbushur me gatishmërinë për ta bërë punën sa më shpejt, u nis në këmbë, pasi i tha Kuzmait të nxitonte. Te këndi i rrugës u gjend ballë për ballë me një trojkë, që po vinte me nxitim. Në të njohu Lizaveta Petrovnën me pallto kadifeje, me shallin në kokë. "E po, të qofshim falë, o Zot!" - tha me vete Levini dhe ndjeu një gëzim të papërshkrueshëm. Fytyra e mamisë iu duk e përqendruar, deri e rreptë. Pa e ndalur karrocierin, eci me vrap përbri trojkës.

- Nja dy orë? Jo më shumë? - e pyeti. - Thirreni edhe Pjotr Dmitriçin, por mos e ngutni. Mos harroni të blini opium në farmaci.

- Ju si thoni, mbarë do na venë punët? O Zot! Na ndihmo e ki mëshirë për ne! - nëpërdhëmbë Levini. Në portë u duk kali i mbrehur në karrocë. Levini hipi në pope përbri Kuzmait dhe i tregoi rrugën për te doktori.

## XIV

Mjeku ende s'ishte ngritur. "Ranë vonë për të fjetur dhe më urdhëruan të mos i zgjoj, tani ngrihet,"- i tha shërbëtori dhe vazhdoi të fshinte qelqet e llambave. Kjo mospërfillje e këtij për çka po ndodhte në ato çaste në shpirtin e Levinit në fillim e habiti, pastaj e indinjoi dhe, më në fund, e nxori krejt nga binarët. Por e mori shpejt në dorë veten, tha se s'ishin të detyruar të tjerët të merrnin pjesë në hallin që kishte, vendosi të vepronte shtruar, me gjakftohtësi, por me vendosmëri për ta rrëzuar atë mur shpërfilljeje dhe për t'ia arritur qëllimit. "As të ngutem s'duhet", - i tha vetes kur ndjeu një gatishmëri të plotë, si mendore ashtu dhe fizike, për t'ia dalë mbanë çdo detyre. Tha të dërgonte Kuzmain te një mjek tjetër, vetë të shkonte në farmaci për të marrë opium dhe, në s'ishte ngritur ende ky, t'i jepte bakshish shërbëtorit që ta zgjonte; në rast se nuk do i bindej, do hynte ta zgjonte vetë.

Në farmaci, me po atë shpërfilljen e shërbëtorit që fshinte qelqet e llambave, farmacisti thatim po përgatiste hapet për karrocierin që priste jashtë. Levinit nuk ia dha opiumin që i kërkoi. Ia shpjegoi me durim për

se i duhej, i përmendi emrin e doktorit dhe të mamisë, farmacisti pyeti dikë prapa dollapëve në gjermanisht në duhej t'ia jepte dhe vetëm pas kësaj mori një shishkë, e mbushi nga një shishe e madhe mënge-mënge, i ngjiti etiketën. Donte ta mbështillte me letër, por Levini i tha t'ia jepte ashtu siç ishte. Dukej që po i shteronte durimi: ia rrëmbeu nga duart shishen dhe u turr drejt derës. Doktori ende s'ishte ngritur, shërbëtori po shtronte rruginën, nuk pranoi ta zgjonte. Levini nxori një dhjetërubëlshe ia dha dhe i tha me dukjen e njeriut të qetë se Pjotr Dmitriçi (sa njeri i madh dhe sa i rëndësishëm po i dukej ky Pjotr Dmitriçi, që s'ia kishte mbushur fare syrin atypari!) i kishte dhënë fjalën t'i vinte në çdo kohë, se nuk do të zemërohej po ta zgjonte.

Shërbëtori, më në fund, pranoi, e luti Levinin të priste dhe hapi ngadalë derën e dhomës. U dëgjua e kollitura e doktorit, fëshfërima e hapave, zhurma e ujit kur u la, fjalët që i tha shërbëtorit. Minutat po i dukeshin orë. S'e përmbajti dot veten.

- Pjotr Dmitriç, Pjotr Dimitriç! - i thirri me lutje në zë. - Më falni për shqetësimin... Ka mbi dy orë që...

- Erdha, erdha! - iu përgjigj zëri i doktorit dhe Levini u çmerit kur vuri re që këto fjalë i tha si me të qeshur. - Ja, dhe një minutë.

Kaluan disa minuta sa mbathi çizmet dhe bëri përgatitjet e nevojshme.

- Pjotr Dimitriç, - i foli përsëri Levini me zë ankimtar, por në derë u duk mjeku gati për të dalë. "Njerëz zemërgurë, - tha me vete Levini. - Krihen e pispillosen kur të tjerët janë duke vdekur".

- Mirëmëngjes! - e përshëndeti mjeku dhe i dha dorën si të donte t'ia ngrinte edhe më nervat me këtë gjakftohtësinë e vet. - Mos u ngutni. Kështu, domethënë?

Duke u përpjekur të ishte sa më i saktë në përshkrimin e ngjarjes, Levini e mbushi tregimin me hollësi të panevojshme rreth gjendjes së gruas, e ndërpreu jo një herë tregimin me lutjen të niseshin sa më parë.

- S'keni pse nguteni. Ju s'i dini këto punë. Jam i sigurt që s'ka për të patur nevojë për ndihmën time, por, megjithatë, po vij, ju kam dhënë fjalën. Por puna pret. Uluni, ju lutem. Doni një kafe?

Levini e pa si të donte ta pyeste mos po bënte shaka, por doktori e kishte me gjithë mend.

- Ju kuptoj, i kam kaluar vetë, - i tha me buzën në gaz. - Ne burrat e martuar në çaste si këto bëhemi vërtet për të qarë hallin. Burri i një pacientes sime, në raste si ky vete e futet në stallë.

- Ju si mendoni, Pjotr Dmitriç? Çdo gjë mirë do kalojë?



- Të dhënat janë që do kalojë mirë.

- Domethënë, nisemi? - i tha Levini dhe pa inatçor shërbëtorin që solli kafenë.

- Pas një ore.

- Ç'thoni? Emri i Zotit!

- Të paktën më lini të pi kafenë!

Dhe nisi ta gjerbte më nge. Heshtën.

- Ama, turqit po hanë dajak. E lexuat telegramin e mbrëmshëm? - i tha doktori dhe kafshoi kurabijen.

- Jo, s'mundem më! - i tha Levini dhe brofi. - Do nisemi pas një çerek ore?

- Pas një gjysmë ore.

- Fjalë burrash?

Te porta e shtëpisë takoi princeshën, shkuan bashkë te Kiti. Princesha ishte e përlotur, i dridheshin duart. Kur e pa Levinin, i hodhi duart në qafë dhe qau.

- Hë, shpirte, Lizaveta Petrovna, - i tha dhe e kapi nga duart maminë që i doli përpara e qeshur, por edhe e merakosur.

- Çdo gjë në rregull është, - iu përgjigj kjo. - Porositeni të rrijë shtrirë, do ta ketë më të lehtë lindjen.

Që kur e kuptoi si qëndronte puna, Levini e përgatiti veten t'i duronte të gjitha, t'i ndrydhte mendimet e liga, asgjë të mos parashikonte, të mos e bënte merak të shoqen, përkundrazi, ta qetësonte sa më shumë, t'i jepte zemër. Veten e kishte përgatitur të priste, të duronte pesë e më shumë orë në makth, kështu i kishte thënë mjeku. Kur e pa sa shumë vuante e shoqja, përsëriti lutjen: "Ki mëshirë, o Zot! Fale dhe ndihmoje!" Vetëm një gjëje ia kishte frikën, mos nuk do ta duronte dot, mos shkrehej në vaj, mos ia mbathte nga sytë këmbët. Po e mbyste angështia, e pra, kishte kaluar vetëm një orë. Por pas saj kaloi edhe një tjetër, pastaj një tjetër, kaluan pesë orë, që i mbante për limit të mundimit dhe të durimit, dhe gjendja ishte po ajo e para. Duronte ngaqë s'kishte ç'të bënte tjetër dhe pas çdo çasti që kalonte thoshte me vete se ja, tani, do i shteronte durimi, do i bëhej zemra copë e çikë nga dhëmbja. Por minutat kalonin, orët kalonin dhe lemeria vinte e shtohej. Gjithçka jetësore, pa të cilat s'kemi si bëjmë, ishte tanimë e huaj për Levinin. E humbi masën e kohës; kur e shoqja ia mbante në dorën e saj të djersirë dorën dhe aty ia shtrëngonte me sa fuqi kishte dhe ia shtynte e dalldisur. Minutat i dukeshin orë, por edhe orët i dukeshin minuta; u habit që Lizaveta Petrovna e luti të ndizte qirirn dhe ora ishte pesë e pasdites, por nuk do habitej më pak

po t'i thoshin që ishte dhjetë e mëngjesit. Nuk e thoshte dot ku kishte qenë gjatë kësaj kohe, ashtu siç nuk e dinte në ç'orë kishte ndodhur kjo apo ajo ngjarje. E shihte fytyrën e saj të përflakur, që herë dukej e çakërryer nga dhimbjet e herë i buzëqeshte për ta qetësuar. E shihte edhe princeshën, të skuqur, të lebetitur, me buklet të shprishura, të rëna në fytyrë, të larë në lot, të ngashëryer, që kafshonte buzën; shihte edhe Dollin, edhe doktorin që pinte ca cigare të trasha, shihte edhe Lizaveta Petrovnën, me fytyrën e qetë, me lëvizjet e sigurta, të vendosura dhe princin plak, që ecejakte në dhomën tjetër me fytyrën e vrerët. Por si kishin ardhur, si iknin, me ç'merreshin, këtë Levini s'e dinte. Vetëm më vonë kujtoi që e kishin dërguar diku për një punë, i thanë të lëvizte nga vendi një tryezë, divanin. I bëri me zell këto punë, i vetëdijshëm që kështu i bënte mirë Kitit, vetëm më vonë e kuptoi që e kishte bërë për të rregulluar një vend fjetjeje për veten. I kishin thënë të thërriste mjekun, që rrinte në studio, e kishin dërguar në shtëpinë e princeshës të merrte ikonën me kornizë argjendi; i ndihmuar nga shërbëtorja plakë, e kishte hequr ikonën, por theu kandillen; shërbëtorja plakë e kishte qetësuar edhe për të shoqen, edhe për kandillen; ikonën ia kishte vënë me dorën e tij Kitit nën jastëk. Por, kur, ku, për ç'arsye i kishte bërë tërë këto veprime, këtë nuk ishte në gjendje ta thoshte.

S'e kuptonte edhe përse princesha e kishte kapur për dore dhe e kishte lutur të qetësohej, nuk e dinte për ç'arsye Dolli ngulte këmbë që të hante diçka dhe ta nxirrte nga dhoma e Kitit. Edhe doktori e shihte me dhembshuri dhe e këshillonte të pinte ndonjë qetësues. Levini një gjë e dinte mirë: ajo që po ndodhte këtu, në shtëpinë e tij, shëmbëllente me atë që kishte ndodhur një vit më parë atje, në hotelin e qytetit të vogël provincial, në shtratin e vdekjes së të vëllait, Nikollai Levinit, veç, me një ndryshim të qenësishëm: ai i atëhershmi ishte hidhërimi, kurse ky i këtushmi është gëzimi. Por, si ai hidhërim ashtu dhe ky gëzim nuk bënin pjesë në jetën e zakonshme, ishin si ca vrima, nga ku dukej diçka më e lartë. Të dyja i shoqëronin dhimbjet, sfilitjet, ashtu si të dyja lejonin të kundrohej e lartësuara dhe bënin të mundur zbulimin e diçkaje, që e ngrinte lart e më lart shpirtin, deri në një lartësi të tillë, që arsyeja nuk ishte e zonja ta ndiqte pas. "Ki mëshirë, o Zot! Fale dhe ndihmoje!"- përsëriste kohë pas kohe Levini dhe vinte në këto fjalë aq shumë zemër e shpirt, sa i dukej që po i drejtohej perëndisë me po atë çiltërsi e besim, që i drejtohej në vogëli e djalëri.

Gjendja e tij shpirtërore gjatë këtyre orëve shungulluese kishte qenë e dyzuar: njëra pjesë e qenies së tij jetonte larg Kitit, me doktorin që pinte cigare pas cigares, me Dollin, me princin; flitej për drekën, për politikën, për sëmundjen e Maria Petrovnës, gjatë së cilës Levinit i dukej sikur sapo ishte zgjuar nga gjumi; ishte dhe pjesa tjetër e qenies që shkrihej në një me Kitin, kur i qëndronte te koka, kur i copëtohej zemra nga sfilitjet e lindjes, kur s'pushonte së luturi Zotit. Dhe sa herë që nga ajo gjendje prej të përhumburi, në të cilën ndodhej, e nxirrte ndonjë klithmë e saj, Levini përsëriste për të sajtën herë gabimin që kishte bërë pas britmës së saj të parë. Ngrihej si i çartur, i shkonte pranë si për t'u shfajësuar, por sakaq e mblidhte veten dhe i thoshte vetes që s'kishte asnjë faj, vetëm mendohej si ta mbronte e ta ndihmonte. Kur e shihte për të sajtën herë që nuk ishte e mundur ta ndihmonte, tmerrohej, ishte gati të vinte kujën dhe përsëriste: "Mëshirë, o Zot! Fale dhe ndihmoje!" Dhe sa më shumë kohë kalonte, aq më tepër po e rëndonin këto dy gjendje shpirtërore: sa më të qetë e ndiente veten kur ishte larg saj, aq më të thekshme i bëheshin vuajtjet nga vetëdija e pafuqisë për të bërë diçka. Brofte, donte të terratisej për diku larg, por përfundonte tek ajo, pranë saj.



Ndonjëherë, kur ajo përsëri e përsëri thërriste, i vinte ta qortonte, por me t'ia parë fytyrën e drobitur, por edhe të ëmbël e të qeshur prej durimtareje, dhe kur dëgjonte t'i belbëzonte: "Po të mundoj shumë", i kreshpërohej Zotit, por, me ta ndërmendur plotfuqishmërinë e tij, i lutej e i falej përulësisht ta mëshironte.

## XV

Levini e kishte humbur perceptimin e kohës. Qirinjtë qenë djegur të gjithë. Dolli hyri në studio dhe i tha doktorit të shtrihej pak. Levini po dëgjonte tregimin e këtij për një hipnotizues sharlatan, sytë ia kishte ngulur hirit të cigares. Trupi i kërkonte prehje, ndihej si në kllapi, por atë që i tregonte doktori e dëgjonte dhe e kuptonte. Befas u dëgjua një klithmë therëse, e ndryshme nga të mëparshmet; ishte aq e thekshme, sa Levini shtangu i gozhduar në vend, me sy të shqyer dhe frymëmarrje të ndaluar pa i lebetitur doktorin. Ky vaisi mënjanë kokën, mbajti vesh dhe vuri buzën në gaz i kënaqur. Ç'po ndodhte ishte aq e pazakontë, saqë tani asgjë s'po e çmeriste më. "E po, kështu u dashka?"- tha me vete dhe nuk u ngrit nga vendi. Po ajo britmë ç'qe? Brofi, eci në majë të gishtave, pa në dhomën e gjumit, pastaj hyri, kaloi pranë Lizaveta Petrovnës, princeshës dhe qëndroi në vendin e tij, te koka e shtratit.

Klithma s'u dëgjua më, por diçka kishte ndryshuar. Çfarë? Këtë s'po e
kuptonte, por nga fytyra e Lizaveta Petrovnës, e zbehtë dhe e murrëtyer,
por edhe po aq e sigurt dhe e vendosur, ndonëse po i dridhej mjekra, me
sytë ngulur Kitit, e kuptoi që po ndodhte e shumëpritura. Fytyra e ndezur
dhe e rraskapitur e Kitit, me flokët e ngjitura në të nga djersa, qe kthyer
nga ai dhe kërkonte vështrimin e tij. Ajo ngriti duart e dërsira, kapi duart
e tij të ftohta dhe i shtrëngoi pas faqes.

- Mos ik! Mos ik! Nuk kam frikë! Jo, nuk kam frikë! - tha me buzët
e thara dhe gjuhën e rënduar. - Mama, m'i hiq vathët se më vrasin.
Lizaveta Petrovna, tani? E, tani?

Fliste shpejt, bëri të buzëqeshte, por atë çast fytyra iu shprish, iu
shtrembërua, e shtyu Levinin.

- Ç'tmerr! Do vdes! Do vdes! Ik! Ik! - thirri dhe përsëri ajo klithmë
rrëqethëse.

Levini vuri duart në kokë dhe doli me vrap nga dhoma.

- Duro! Duro dhe pak! Çdo gjë në rregull, - tha Dolli.

Por çdo fjalë që thuhej s'kishte ndonjë dobi, tanimë Levini e kishte
të qartë se gjithçka kishte marrë fund. Mbështeti kryet pas shtalkut të
derës dhe dëgjonte ato ulërima e klithma të llahtarshme, e dinte që i
nxirrte qenia, që më parë kishte qenë Kiti. Atë fëmijë kishte kohë që nuk
e dëshironte, madje, po e urrente. Deri as jetën e së shoqes nuk po e
dëshironte; dëshironte vetëm një gjë: të merrnin fund sa më parë këto
vuajtje të skëterrshme.

- Doktor! Po ç'janë këto? Ç'janë? O Zot! - tha dhe ia rrëmbeu dorën
mjekut që po hynte.

- Po mbaron, - tha ky me një seriozitet aq të llahtarshëm, saqë
Levini e mori në kuptimin po vdes.

Krejt i çmendur u sul drejt shtratit të gruas. Të parën që i zunë sytë
ishte fytyra e Lizaveta Petrovnës. Vazhdonte të ishte e vrenjtur dhe e
përqendruar. Fytyrë Kiti nuk kishte: në vend të asaj të mëparshmes pa
diçka të tmerrshme, të shpërfytyruar dhe të shkafanjitur nga dhimbjet e
padurueshme; edhe tingujt që lëshonte ishin zemërçjerrës. Mbështeti
ballin te koka e krevatit dhe po e ndiente si i rënkonte dhe çahej zemra.
Britmat s'pushuan për asnjë çast, u bënë edhe më rrëqethëse, arritën në
cakun më të skajshëm të tmerrit, kur befas u ndërprenë, ra qetësi. Levini
s'po u besonte veshëve, por nuk kishte as dyshimin më të vogël. Pa
gultim njerëzish, dëgjoi fëshfërima dhe pëshpërima, gulçim të shpejtë;
pastaj u dëgjua zëri i Kitit, një zë i mekur, i fikur, por i gjallë, ngadhënjyes.
Tha ngadalë:



- Mbaroi.

Levini ngriti kokën. Me krahët shtrirë si të këputura mbi jorgan, jashtëzakonisht e bukur dhe e qetuar, e shihte e heshtur dhe donte, por nuk mundte t'i buzëqeshte.

Dhe papritmas, nga ajo bota tjetër, misterioze dhe fërgëlluese, në të cilën kishte jetuar këto njëzet e dy orë, Levini u gjend në çast në botën e mëparshme, të zakonshme, por që tani shkëlqente nga një dritë lumturie aq verbuese, sa nuk po e duronte dot. Telat e shpirtit, të nderur deri në zgrip, u këputën, ngashërimi, gulçimi, rënkimi ngazëllimtar, që nuk i kishte parashikuar, shpërthyen aq furishëm e aq pushtetshëm, sa ia shungulluan kurmin dhe për një kohë të gjatë nuk e lanë të fliste.

I përgjunjur te krevati, mbante në dorën e tij dorën e saj dhe ia puthte, ia puthte me ashk, kurse dora e saj i përgjigjej puthjeve me disa lëvizje të dobëta të gishtave.

Ndërkaq, te këmbët e shtratit, në duart e shkathta të Lizaveta Petrovnës, si flaka mbi kandilin, luhatej jeta e një qenieje njerëzore, që s'ishte më parë, por që me të drejtën për të jetuar, me tërë peshën e vlerës vetjake do të jetonte dhe do të lindte njerëz të tjerë.

- Gjallë! Gjallë është! Djalë! Çdo gjë në rregull! - dëgjoi Levini zërin e Lizaveta Petrovnës, që me dorën që i dridhej i binte lehtë me pëllëmbë në kurriz foshnjës.

- Mama? Vërtet? - u dëgjua zëri i Kitit.

Ngashërimet s'e lanë princeshën të fliste, pohoi me tundjet e kokës.

Dhe në mes të asaj heshtjeje, si përgjigje e padiskutueshme për pyetjen e lehonës, u dëgjua një zë, që ndryshonte krejt nga zërat e gjithë të tjerëve. Ishte zëri i guximshëm, kuturisës, që s'donte të dinte për asgjë, i kësaj qenieje njerëzore, që nuk dihej se nga ia behu.

Sikur vetëm pak më parë t'i kishin thënë Levinit që Kiti vdiq dhe bashkë me të edhe fëmija, që ishte bërë engjëll dhe se para tyre tani ishte Zoti, nuk kishte për t'u habitur; por tani që qe kthyer në botën e vërtetë, iu desh të bënte sforcim të madh për të kuptuar që Kiti ishte gjallë, ishte shëndoshë e mirë, që qenia njerëzore, që bërtiste e çirrej, ishte djali i tij. Kiti ishte gjallë, vuajtjet kishin marrë fund. Levini ishte aq i lumtur sa s'thuhej. E kuptonte, ndaj dhe e ndiente veten krejt të lumtur. Po foshnja? Nga vinte? Përse vinte? Kush ishte?... Nuk po arrinte dot ta kuptonte, nuk po mundej dot të mësohej me këtë mendim. I dukej diçka e tepërt; duhej të kalonte shumë kohë që të mësohej me qenien e djalit.

XVI

Në orën dhjetë të mëngjesit te Levini po vinin princi plak, Sergei Ivaniçi dhe Stepan Arkadiçi; pasi kishin pyetur për lehonën, po bisedonin për të rejat e ditës. Levini i dëgjonte dhe sillte në mendje ç'kishte provuar gjatë ditës së kaluar. I dukej sikur kishte ndodhur vite më parë, sikur gjendej në një lartësi të tillë, ku askush s'ngjitej dot, dhe tani po zbriste me kujdes të madh, që t'u rrinte pranë bashkëbiseduesve për t'i sajdisur. Po fliste me ta, por mendja i rrinte te e shoqja, te fëmija, po përpiqej të mësohej me mendimin që ishte bërë me djalë. Mbarë bota femërore kishte përftuar në sytë e tij një kuptim të ri, të panjohur para martesës, kurse tani kjo botë qe lartësuar aq shumë, sa s'po i arrinte dot përfytyrimi që ta kapte. Po bisedonin për drekën që kishin ngrënë në klub, kurse atij i rrihte mendja gjetiu. "Ç'po bën Kiti? E zuri gjumi? Si e ndien veten? Po Dmitri i vogël si, a po bërtet ndopak?"

Mu në mes të bisedës brofi si i handakosur dhe doli nga dhoma.

- Më lajmëro, kur mund të vete ta shoh Kitin, - i tha princi plak.

- Mirë, ju lajmëroj unë, - iu përgjigj Levini pa e ndalur hapin.

Kiti s'po flinte, po bisedonte me zë të ulët me të ëmën për pagëzimin.

E larë, e krehur, e ndërruar, me skufjen kaltëroshe me ojme në kokë, Kiti rrinte shtrirë, me krahët mbi jorgan. Me shikimin e syve të përshkëndritur e thirri t'i shkonte pranë. Shikimi, edhe kështu i përndritur, iu mbush me më shumë dritë kur e pa pranë. Në fytyrë i shprehej gjendja kalimtare nga ajo tokësore në një botë tjetër jo tokësore, siç e shohim në fytyrën e të vdekurve, veç, në ato fytyra shihet lamtumira, kurse në të sajën lexohej mirëseardhja. Po ato emocione të fuqishme, që kishte patur në kohën e lindjes, i ndjeu përsëri në zemër. Kiti ia mori dorën dhe e pyeti në kishte fjetur ndopak. Levini s'po mundej t'i përgjigjej, i ktheu krahët që të mos ia lejonte vetes t'i teptisnin lotët.

- Kurse unë fjeta, Kostja! - i tha. - Tani e ndiej shumë mirë veten.

Kiti e pa dhe sakaq i ndryshoi shprehja e fytyrës.

- Ma jep mua, Lizaveta Petrovna, - i tha kur dëgjoi piskamën e foshnjës. - Ma jep që ta shohë dhe babi.

- Po mirë, le ta shohë, - tha mamia dhe ua afroi atë gjësend të kuq të çuditshëm, që lëvizte. - Por më parë ta rregullojmë një çikë. - E vuri në krevat dhe e zgjidhi, e ktheu sa andej-këtej duke e pudrosur.

Levini e shihte dhe bënte ç'ishte e mundur për të gjetur në shpirtin e vet shenja, sado të vogla, të ndjenjës atërore, por s'qe e mundur, ndjeu vetëm të përshtirë, që në çast ia la vendin keqardhjes, kur e pa si i



lëvizte doçkat e vogla, të kuqe, këmbkat e mavijosura në gishtat e vegjël, ku shquhej gishti i madh. Pa si po e pelenoste mamia me shpergenjtë e butë dhe u tremb shumë mos pësonte gjë, aq sa ia mbajti duart mamisë. Lizaveta Petrovna vuri buzën në gaz.

- Mos kini frikë.

Ashtu të mbështjellë në pelena e ngriti, e ktheu sa andej-këtej, si të donte të mburrej me punën e vet, e la në krevat dhe u hoq mënjanë, që t'i jepte mundësi Levinit ta sodiste. Kiti s'ia ndante sytë.

- Ma jepni! Ma jepni mua! - tha dhe bëri të ngrihej.

- Ç'bëni, Katerina Aleksandrovna! S'duhet të lëvizni! Prisni, jua jap unë. Më parë t'i tregohemi babait, le ta shohë ç'deli djalë që ka!

Lizaveta Petrovna e mori ndër duar foshnjën dhe ia afroi Levinit që e përpiu me sy këtë krijesë të vogël të çuditshme, me sytë gjysmë të mbyllur, që shihte vëngër dhe me buzët që kërkonin të thithnin.

- Foshnjë e mrekullueshme! - tha Lizaveta Petrovna.

Levini psherëtiu me hidhërim: "foshnja e mrekullueshme" i ngjallte vetëm pështirosje dhe keqardhje. Nuk ishte ajo që kishte pritur.

Ktheu kokën mënjanë, kur Lizaveta Petrovna provoi mos e kapte gjirin e së ëmës, kur dëgjoi të qeshurën e Kitit e ktheu kokën, pa që foshnja e kishte zënë gjirin.

- Tani mjaft! - i tha mamia, por Kiti s'deshi ta largonte, e mbajti deri sa e zuri gjumi.

- Pa shihe, - i tha Kiti duke e kthyer foshnjën nga ai.

Fytyra e vogël, e fishkur si e plakut, atë çast u rrudh edhe më dhe foshnja teshtiu.

Me buzën në gaz, duke mbajtur me vështirësi lotët e mallëngjimit, Levini e puthi të shoqen dhe doli nga dhoma gjysmë e errët.

Jo, ndjenja për vocërrakun nuk ishte ajo e shumëpritura, në të nuk kishte asgjë gazmore, për më tepër entuziaste, po e mbyste makthi dhe brenga. E ç'qe ajo drithërimë kur pa se foshnjës mund t'i shkaktohej dhimbje gjatë shtrëngimit të pelenave? Krijesa e vockël i dukej aq e pambrojtur! Nga kjo s'po i zinte vend në zemër as gëzimi e as krenaria, që kjo qenie imcake ishte pjesë e shpirtit të tij.

XVII

Stepan Arkadiçi s'i kishte mirë punët.

I kishte shpenzuar paratë që mori nga kësti i parë dhe i dytë i

shitjes së pyllit; meqë i kishte marrë paratë në dorë, i mori me zbritje. Të tjerat s'mund t'i merrte, ngaqë Dolli, me të drejtën e pronares, nuk pranoi ta nënshkruante dëftesën për këstin e tretë. Rroga e Stepan Arkadiçit shkonte për nevojat e shtëpisë dhe për shlyerjen e borxheve të vogla. Gjendjen kryefamiljari e quante të pakëndshme dhe thoshte që s'kishte si vazhdonte më gjatë. Fajin ia hidhte rrogës së vogël që merrte.

Rreth e rrotull njerëzia merrte para të madhe, drejtorët e bankave merrnin deri pesëdhjetë mijë, kurse atë e paguanin me të vjetrën. "Me sa duket, më zuri gjumi dhe më harruan," - tha për veten Stepan Arkadiçi. Nisi të mbante vesh, t'i bënte sytë katër dhe ra në gjurmë të një vendi shumë të mirë, u hodh në sulm, në fillim nga Moska, me anë të tezeve, ndërsa kur puna erdhi e u poq, u nis vetë për në Peterburg. Ishte një vend që mund t'i jepte deri nëntë mijë rubla në vit, tepër i lakmuar, më i mirë se ata me ryshfete. Fjala ishte për vendin e anëtarit të "Komisionit të Agjensive të Bashkuara të Kreditit dhe të Bilancit", që rregullonte bashkëveprimet ndërmjet hekurudhave dhe bankave. Vendi kërkonte përgatitje të madhe, të gjithanshme, s'qe e lehtë të gjendej njeriu i përshtatshëm, por kryesore mbetej të ishte i ndershëm. Stepan Arkadiçi i tillë ishte, në atë kuptim që i jepnin fjalës "i ndershëm" në Moskë, kur thoshin: "politikan i ndershëm", "shkrimtar i ndershëm", "revistë e ndershme", "institucion i ndershëm". Kjo donte të thoshte se njeriu apo institucioni jo vetëm që s'ishin të pandershëm, por, kur e lypte nevoja, ishin të zotët edhe t'ia vinin stërkëmbëshin qeverisë. Stepan Arkadiçi vërtitej pikërisht në të tilla qarqe, aty e mbanin për të ndershëm, ndaj, më shumë se kushdo tjetër, kishte të drejtë ta zinte atë vend.

Do i sillte shtatë deri dhjetë mijë rubla në vit, duke e ruajtur vendin e kryetarit të gjyqit që kishte.

Në bëhej apo nuk bëhej, kjo varej nga dy ministri, nga një zonjë dhe nga dy çifutë. Masat paraprake ishin marrë, terreni qe përgatitur, ishin gati ta ndihmonin; duhej të vinte në Peterburg, të bisedonte goja-gojës. Përveç kësaj, i kishte dhënë fjalën Anës t'i merrte Kareninit përgjigjen e prerë për shkurorëzimin. I mori Dollit pesëdhjetë rubla dhe u nis.

Kur po rrinte në studion e Kareninit dhe po dëgjonte projektin rreth shkaqeve të gjendjes së keqe të financave ruse, Stepan Arkadiçi mezi po priste që ky të mbaronte për të kaluar te çështja e Anës.

- Po, është shumë e vërtetë, - tha kur Aleksei Aleksandroviçi hoqi syzet dhe e pa në mënyrë pyetëse ish-kunatin. - Keni të drejtë në hollësitë e dhëna, por parimi themelor i kohës sonë është liria.

- Kurse unë shtroj për diskutim një tjetër parim, që e përfshin brenda vetes lirinë, - tha Karenini dhe e veçoi fjalën "përfshin". I vuri syzet që ta lexonte përsëri vendin, ku thuhej kjo.



E shfletoi dorëshkrimin e shkruar bukur dhe me anë të gjera të pashkruara, e gjeti faqen që i duhej dhe e lexoi përsëri vendin, që sipas tij, do ta bindte dëgjuesin.

- Nuk kërkoj të ngrihet një sistem mbrojtës, nga i cili të përfitojnë persona të veçantë, por që të përfitojnë të gjithë, si shtresat e ulëta, ashtu dhe të lartat, - theksoi dhe e pa Obllonskin që sipër syzeve. - Por ata nuk mund ta kuptojnë këtë, ata shohin vetëm interesin vetjak, dehen nga frazat e bukura.

Stepan Arkadiçi e dinte që, kur Karenini fliste për ata, kjo donte të thoshte që ligjëratës po i vinte fundi, ndaj dhe hoqi dorë nga parimi i lirisë dhe pranoi ç'u tha. Aleksei Aleksandroviçi heshti dhe ashtu mendueshëm e shfletoi përsëri dorëshkrimin.

- Meqë ra fjala, - u hodh e tha Obllonski, - desha të të lutem për diçka: në të rastistë të shihesh me Pomorskin, mos harro t'i thuash një fjalë për mua. Do dëshiroja shumë të zija vendin e anëtarit të "Komisionit të Agjensive të Bashkuara të Kreditit dhe të Bilancit!"

Aleksei Aleksandroviçi e pyeti për detyrat e "Komisionit" dhe u zhyt në të thella për të shqyrtuar mos kishte në veprimtarinë e tij ndonjë gjë që binte ndesh me projektet e tij. Por s'qe e mundur të përcaktohej aq lehtësisht, ndaj duke hequr syzet i tha:

- Padyshim që mund t'i them, po cila është arsyeja që të shtyn ta zësh këtë vend?

- Është e lartë pagesa, shkon deri nëntë mijë në vit, jam ngushtë me paratë...

- Nëntë mijë, - përsëriti Aleksei Aleksandroviçi i vrenjtur. Kjo pagesë e lartë e çoi te mendimi që veprimtaria e këtij "Komisioni", me siguri, binte ndesh me thelbin e projektit të tij që synonte kursimin.

- Mua më duket, dhe për këtë kam bërë një relacion lart, se rroga kaq të larta flasin për një politikë ekonomike të gabuar të qeverisë.

- S'ke ç'ti bësh! - i tha Stepan Arkadiçi. - Një drejtor banke merr deri pesëdhjetë mijë rubla, një inxhinier deri njëzet mijë. Por puna është punë, ama!

- Për mendimin tim, rroga është çmim malli dhe si e tillë duhet t'i nënshtrohet ligjit të ofertë-kërkesës. Në rast se caktimi i një rroge bie në kundërshtim me këtë ligj, domethënë, kur dy inxhinierë me të njëjtin arsim marrin njëri njëzet mijë kurse tjetri dy mijë, kam të drejtë të bëj përfundimin që nuk janë në përshtatje me ligjin e ofertë-kërkesës. Vlon

hatëri. Po bëhen shpërdorime të mëdha, që po e dëmtojnë rëndë shërbimin shtetëror. Për mendimin tim...

Por Stepan Arkadiçi u ngut t'ia priste fjalën kunatit:

- Ashtu është, por duhet ta pranosh që po ngrihet një institucion i ri, që është padyshim i dobishëm. Çmohet në atë vend ndershmëria e njeriut.

Por kuptimin e nocionit "ndershmëria" Aleksei Aleksandroviçi nuk arriti dot ta kapte.

- Ndershmëria është vetëm veçori negative, - tha.

- Sidoqoftë, do më bësh nder, në i thënç një fjalë Pomorskit, - ia rikujtoi Stepan Arkadiçi. - Përmendja emrin tim në muhabet e sipër...

- Po kjo që më thua varet më shumë nga Bollgarinovi, kështu më duket, - i tha Aleksei Aleksandroviçi.

- Pëlqimi i Bollgarinovit është marrë, - i tha Stepan Arkadiçi dhe u skuq.

Kishte qenë te ky çifut dhe kishte dalë prej tij i pezmatuar: e kishte lënë të priste më se dy orë bashkë me nevojtarët e tjerë. Dhe i kishte ardhur sa më s'bëhet keq, ngaqë ai, princi Obllonski, ishte pinjoll i Rurikut, të parët e tij kurrë nuk kishin pranuar të ishin në shërbim të qeverisë. Kishte ecejakur plot gjallëri nëpër dhomën e pritjes, duke fërkuar basetat, kishte biseduar me nevojtarët që prisnin radhën si dhe ai, kishte trilluar edhe kalamburin që do u thoshte miqve me këtë rast, për të fshehur nga të tjerët, por edhe nga vetja, atë që i ziente përbrenda.

Sidoqoftë, po i vinte plasje, por, o ngaqë s'po i pëlqente kalamburi: "Kisha punë te çifuti, por në bela më futi", o nga ndonjë arsye tjetër, këtë s'po e kuptonte. Kur, më në fund, Bollgarinovi e pranoi dhe u tregua shumë i sjellshëm (kishte të ngjarë ta ndiente veten tepër të kënaqur që e kishte poshtëruar ashtu), por s'i kishte bërë punë, Stepan Arkadiçi qe përpjekur ta harronte sa më parë. Tani prandaj dhe u skuq, që ia kujtuan.

## XVIII

- Kam edhe një punë tjetër, ti e di, punën e Anës, - i tha Stepan Arkadiçi pas një heshtjeje të shkurtër, si për ta hedhur prapa krahëve atë që i ndodhi te çifuti.

Me ta dëgjuar emrin e Anës, fytyra e Aleksei Aleksandroviçit ndryshoi: vendin e gjallërisë së deritanishme e zuri lodhja dhe maska e të vdekurit.

- Ç'dëshironi nga unë? - e pyeti duke u kthyer në kolltuk dhe duke



hequr syzet.

- Vendimin e gjyqit, ç'tjetër, Aleksei Aleksandroviç. - Po të drejtohem ("jo si bashkëshortit të fyer", - deshi të thoshte Obllonski, por nga frika mos i prishte punë vetes, hoqi dorë dhe e zëvendësoi me fjalët:) jo si burrit të shtetit (gjetje aspak e suksesshme), por thjesht njeriut, njeriut të mirë, të krishterit. Duhet ta mëshirosh! - i tha.

- Në ç'drejtim? - e pyeti me zë të ulët Karenini.

- Po ta shihje në ç'gjendje është, pa një pa dy do të të vinte keq. Gjendje më e tmerrshme s'ka si bëhet.

- Më është dukur, - tha Aleksei Aleksandroviçi me zë më të hollë se i zakonshmi, krejt piskamë, - që Ana Arkadievna i ka të gjitha ç'dëshironte.

- Ah! I lëmë këto hidhje-pritje faji! Ajo që u bë, u bë. E di fare mirë ç'dëshiron, është duke pritur në makth shkurorëzimin.

- Kurse unë kam shkuar me mendjen që Ana Arkadievna s'e pranon ndarjen, në rast se parashtroj kërkesën që im bir të mbetet me mua. E kam dhënë përgjigjen time, çështjen e quaj të mbyllur, - tha dhe mend u cfok nga ajo piskamë çjerrëse.

- Veç, emri i Zotit, pa u nxehur, - i tha Stepan Arkadiçi dhe i vuri dorën në gju kunatit. - Çështja nuk është e mbyllur. Në më lejon ta shtjelloj përmbledhtas, ja si qëndron: kur Ana u largua, u tregove zemërgjerë, njeri bujar dhe fisnik; pranove ta lije të lirë, re dakord për shkurorëzimin. Këtë ajo e çmoi dhe, besoje fjalën time, e çmoi aq shumë, sa nuk i bëri si duhet llogaritë; u largua dhe kaq. Por s'kaloi shumë dhe iu bë e qartë gjendja e llahtarshme, në të cilën u ndodh.

- Jeta private e Ana Arkadievnës mua nuk më intereson, - ia ndërpreu fjalën Karenini, duke ngritur lart vetullat.

- Më lejo të mos e besoj këtë që the, - ia priti me zë të butë Stepan Arkadiçi. - Gjendja e saj është krejt e padurueshme dhe nga kjo askush nuk ka ndonjë përfitim. Mund të më thuash: mirë t'i bëhet. Këtë ajo dhe vetë e di, ndaj dhe s'guxon të të lutet për asgjë. Por unë, të gjithë ne, të afërmit e saj, dashamirët e saj, të lutemi, të përgjërohemi, të biem në gjunjë. E përse ta lësh të vuaj? Ç'përfitim të vjen nga kjo?

- Të më falësh, por po më duket që je duke më vënë në pozitën e të akuzuarit, - nëpërdhëmbi i zemëruar me zërin hollak Aleksei Aleksandroviçi.

- Jo, de, jo! Aspak! Duhet të më kuptosh, - i tha Stepan Arkadiçi dhe ia preku përsëri gjurin, i sigurtë që kështu po e zbuste. - Të bëra të ditur vetëm të vërtetën, gjendjen e skëterrshme mund t'ia lehtësojë

vetëm zemërgjerësia dhe bujaria jote, ty asgjë s'të kushton ndarja. E rregulloj unë të kryhet pa u ndier fare. I ke dhënë fjalën.

- Po, por atëherë. Shkova me mendjen që çështja e djalit do zgjidhte çdo gjë dhe Ana Arkadievna do tregohej aq e arsyeshme sa... - tha ai me buzët e mavijosura që i drisheshin.

- Ajo e ka lënë çdo gjë në dorën e zemërgjerësisë tënde, të lutet vetëm për këtë: ta ndihmosh të dalë nga kjo gjendje. Djalin nuk e kërkon. Aleksei Aleksandroviç, ti je njeri shpirtmirë, mundohu ta kuptosh, vëre veten në gjendjen e saj. Çështja e ndarjes, në kushtet ku ajo jeton, është çështje jete a vdekje. Po të mos ia kishe dhënë më parë fjalën, do i nënshtrohej fatit, do pajtohej me gjendjen, do jetonte në fshat. Kurse ti ia dhe atëherë fjalën, t'u drejtua me letër, që mbeti pa përgjigje, ajo erdhi në Moskë, ka gjashtë muaj që banon aty, çdo takim me të njohurit është për të një thikë në zemër; jeton me shpresën e shkurorëzimit. Është njëlloj si një të dënuar me vdekje ta mbash me muaj të tërë me litarin në grykë, pa ditur në do ta varin apo do t'ia falin. Të të vijë keq për të, fale, dhe unë marr përsipër t'i rregulloj të gjitha... *Vos scrupules...*[1]

- Nuk është puna te rregullimi... - shqiptoi me përbuzje e pështirosje Aleksei Aleksandroviçi. - Ndoshta, i kam premtuar atë që nuk kisha të drejtë t'ia premtoja.

- Domethënë, po heq dorë nga fjala e dhënë?

- Nuk është në zakonin tim të kundërshtoj atë që është e mundur të bëhet, por më duhet kohë që të mendohem, sa është e mundur të bëhet ajo që i është premtuar dikur.

- Jo, Aleksei Aleksandroviç! - thirri Obllonski dhe u ngrit vrulltas. - S'kam si e besoj këtë që thoni. Ana është aq fatkeqe, aq e mjerë, nuk ke si të mos pranosh t'i japësh ndarjen.

- Sa është e mundur të çohet në vend premtimi. *Vous professez d'être un libre penseur*[2]. Kurse unë, si njeri fetar që jam, në një çështje me kaq rëndësi nuk mund të shkoj kundër ligjit të krishterë.

- Por, me sa di unë, në vendet ku është në fuqi ligji i krishterë dhe tek ne, ndarja lejohet, - i tha Stepan Arkadiçi. - Ndarjen kisha e lejon, dhe ne shohim...

- E lejon, po jo në këtë kuptim.

- Aleksei Aleksandroviç, unë nuk po të njoh, - i tha Obllonski pas një heshtjeje. - A nuk ishe ti (dhe a nuk qemë ne ata që e çmuam) që e fale dhe i shtyrë nga përdëllimi i krishterë qe gati të sakrifikoje? Po ti vetë ke

*1) Skrupujt tuaj (fr.)*

*2) Ti hiqesh si njeri me mendime të mira (fr.)*



thënë: "Në ke dy këmishë, jepja njërën atij që s'ka". Kurse tani...

- Të lutem, - i tha Karenini me zërin piskamë, të dridhur e të tendosur, duke u përpëlitur i zbehtë në fytyrë dhe u ngrit në këmbë. - Të lutem, t'i japësh fund... ta mbyllësh bisedën në këtë temë.

- Ah! Më fal! Të lutem të më falësh, në të paskam hidhëruar! - i tha Stepan Arkadiçi i zënë ngushtë, i turbulluar dhe i zgjati dorën. - Kreva vetëm detyrën e të dërguarit, e çova në vend porosinë.

Aleksei Aleksandroviçi ia zgjati dorën i nemitur dhe i tha:

- Më duhet të konsultohem me udhëzimet përkatëse dhe të mendoj e peshoj mirë çdo gjë. Pasnesër do jua bëj të ditur vendimin përfundimtar.

## XIX

Stepan Arkadiçi po bëhej gati të dilte, kur hyri Kornej dhe njoftoi:

- Sergei Alekseiçi.

- Kush është ky Sergei Alekseiçi? - donte të pyeste Obllonksi, por iu kujtua. - Ah! Seriozha! Kurse unë pandeha mos erdhi ndonjë drejtor departamenti. "Ana m'u lut shumë që ta shihja,"- iu kujtua porosia e motrës. I doli e gjallë para syve fytyra e saj e druajtur, e trishtuar. "Sido që të jetë, mos ik pa e parë, merr vesh kush rron me të, kush kujdeset për rritjen dhe edukimin. Ah, Stiva!... Sikur të arrihej... E pse të mos arrihet? Edhe shkurorëzimi, edhe djali me mua!" Tani Stepan Arkadiçi po e shihte që ishin të pamundura. Sidoqoftë, u gëzua që do ta shihte nipçen.

Aleksei Aleksandroviçi i kujtoi kunatit, që djalit s'i flisnin kurrë për të ëmën, iu lut të mos ia përmendte emrin.

- U sëmur e u bë keq pas takimit me të, ja që s'arritëm dot ta pengonim, - i tha Aleksei Aleksandroviçi. Iu vu në rrezik deri jeta. Por mjekimi nga mjekë të kualifikuar, banjot e detit ia kthyen rishtas shëndetin. Pasi u këshillova me mjekët, ka pak kohë që po e çoj në shkollë. Qëndrimi mes shokësh ndikoi për mirë, tani është fare mirë me shëndet dhe mëson mirë.

- Sa qenke rritur? Vërtet, nuk qenke më Seriozha, por Sergei Alekseiçi, - i tha duke qeshur Stepan Arkadiçi. Ia nguli shikimin e çmuesit djaloshit të pashëm, shpatullgjerë, të shkathët, të veshur me xhakete blu dhe me pantallona të gjata që hyri serbes në dhomë. Dukej i shëndetshëm dhe i gëzuar. Iu përkul dajës si ndonjë të huaji, por me ta njohur, si ta kishin fyer e zemëruar, ktheu kokën nga ana tjetër. Pastaj iu

afrua të atit dhe i dha dëftesën me notat që kishte marrë në shkollë.

- Të mira i paske, - i tha i ati. - Mund të shkosh.

- Qenka dobësuar pak, por paska hedhur shtat dhe s'u dukërka më fëmijë, qenka bërë djalosh. Kështu po më pëlqeka më shumë, - tha Stepan Arkadiçi. - A më mban mend? - e pyeti.

Djali pa shpejt e shpejt nga babai.

- Ju mbaj mend, *mon oncle* [1], - iu përgjigj dhe pa nga ai, por në çast i uli sytë.

Daja e thirri t'i afrohej dhe ia mori duart në të tijat.

- Pa trego, si i ke punët? - i tha me dëshirën për të folur, por pa gjetur dot për se.

Djali u skuq dhe nuk iu përgjigj, i çliroi ngadalë duart, pastaj pa nga i ati dhe, si zogu i lënë në liri, doli me vrap nga dhoma.

Qe mbushur viti që Seriozha s'e kishte parë të ëmën, tërë këtë kohë nuk kishte dëgjuar gjë për të. E çuan në shkollë, aty zuri shokë, që i donte shumë. Kujtimi i së ëmës dhe malli për të, që kishin ndikuar aq shumë në shëndetin e tij, tani s'e turbullonin më. Kur i vinin në kokë, i largonte sakaq, sepse i vinte turp, me asisoj kujtimesh mund të merreshin çupat, por jo djemtë. E dinte që babi e mami ishin zënë, që duhej të rrinte me të atin, deshi s'deshi u pajtua me këtë. Kur pa dajën, që ngjante aq shumë me mamanë, s'i erdhi mirë, ngaqë i lindte ato kujtime, që i largonte me turp. Përshtypja jo e mirë iu përforcua nga fjalët që kishte dëgjuar prapa derës, në pritje të hynte te i ati, por edhe nga shprehja e fytyrës së babait dhe të dajës; e mori me mendje që kishin biseduar për mamin. Për të mos menduar keq për babain, me të cilin jetonte dhe nga i cili varej, e sidomos për të mos iu nënshtruar ndjenjës mallëngjyese, që e quante aq poshtëruese, Seriozha e preu mendjen të mos tregohej i përzemërt me dajën, që kishte ardhur t'i prishte qetësinë, dhe të mos mendonte për atë që i kujtonte ky. Por kur Stepan Arkadiçi doli nga studioja, e gjeti te shkallët, e thirri dhe e pyeti si shkonte me mësime, si e kalonte kohën, po në pushime ç'bënte. Seriozha, i gjendur larg kontrollit të të atit, foli me të.

- Po luajmë lojën e trenit, - i tha i gjallëruar. - Janë dy të ulur në stola, janë udhëtarë, një tjetër qëndron në këmbë. Të tre lëshohen me vërtik përpara. Dyert e dhomave janë të hapura që më parë. Punë më të vështirë ka ai që qëndron në këmbë.

- E pse? - e pyeti Stepan Arkadiçi me buzën në gaz.

- Po se duhet të jetë guximtar dhe i shkathët; se ja, rrëzohen, apo

1) *daja im (fr.)*



ndalen papritur.

- E shoh! S'i thonë shaka, - tha Stepan Arkadiçi dhe e pa i trishtuar djaloshin zhivë të gjallë, me sytë lodrues si të të ëmës, që shprehnin pafajësi fëmije. Dhe, ndonëse i dha fjalën Aleksei Aleksandroviçit të mos i fliste për Anën, nuk iu durua dhe e pyeti:

- A e kujton mamin?

- Jo, nuk e kujtoj, - tha shpejt e shpejt Seriozha, u skuq, u bë flakë në fytyrë dhe uli sytë. I ungji nuk mundi t'i nxirrte më asnjë fjalë.

Mësuesi e gjeti nxënësin e tij te shkallët dhe s'po e kuptonte pse ishte i zemëruar dhe gati për t'u shkrehur në vaj.

- Mos u vrave? - e pyeti. - Të thashë që s'ishte lojë e mirë.

- Edhe po të isha vrarë, s'do tregoja që u vrava.

- E ç'ke atëherë?

- Ç'keni me mua? Ç'i hyn në punë atij në e kujtoj apo nuk e kujtoj? S'dua! - thirri si t'i drejtohej jo mësuesit, por gjithë botës.

## XX

Stepan Arkadiçi, krahas punëve, gjeti kohë edhe për argëtime në Peterburg, se duhej shkundur myku i Moskës, thoshte. Se Moska, ndonëse kishte kafene të modës dhe pajtonë luksozë, ishte kënetë me ujë të ndenjur. Pale që prania e familjes sikur ia priste krahët. E ligështonin dhe e pezmatonin grindjet me të shoqen, shqetësimet nga gjendja financiare dhe borxhet, telashet për mirërritjen dhe edukimin e fëmijëve, por edhe çështje të shërbimit.

Me të shkelur në Peterburg, ku njerëzia bënte jetë e nuk gjallonte si në Moskë, i hodhi prapa krahëve telashet, mendimet zymtake iu tretën si dylli përpara zjarrit.

Gruaja?... Po ja, sapo kishte biseduar me princin Çeçenski, një familjar me grua e me fëmijë të rritur, por që kishte edhe një familje të dytë, të jashtëligjshme, kishte edhe fëmijë. Familja e parë ishte e nderuar, por ja që princi e ndiente veten të lumtur në gjirin e familjes së dytë. Djali i madh i Çeçenskit hynte e dilte në familjen e dytë dhe me gojën e tij i tha Stepan Arkadiçit që kjo i bënte mirë, e zhvillonte si duhet. Ç'do të thoshin për një rast të tillë në Moskë?

Fëmijët? Në Peterburg fëmijët s'u bëheshin pengesë prindërve për të jetuar. I çonin për edukim në institucione të posaçme dhe s'kishin mendimet e këtij Lvovit që fëmijët të gëzonin të gjitha të mirat e jetës,

kurse prindërit të mbyteshin në telashe për edukimin e tyre. Në Peterburg e kishin kuptuar që njeriu duhet të rrojë për veten.

Shërbimi? Këtu në Peterburg shërbimi s'të ishte barrë e përditshme dhe kapitëse, shërbimi të ngjallte interes. Një takim, një favor, një fjalë atje ku duhej dhe të buzëqeshte karriera, si Brancevit që takoi dje Stepan Arkadiçi, tani funksionar i lartë. Ky lloj shërbimi të bën me krahë.

Pale pastaj qëndrimi i peterburgasve ndaj parave. Kjo ia qetësoi shpirtin. Bartnjanski, që i kishte bërë fyt paratë, e jo pak, po rreth pesëdhjetë mijë rubla nga jeta e avadarit, i tha dje një fjalë të artë.

- Më duket se e ke mik Mordvinskin. Më bëj një nder, thuaji një fjalë për mua. Është një vend pune që ma ka ënda ta kem, të jem anëtar i "Komisionit..."

- Këtë emër të gjatë s'kam për ta mbajtur dot mend... E ç'të paska shkrepur të lidhesh me hekurudhat dhe me çifutët? Të ndjellin krupën...

Stepan Arkadiçi nuk iu vu shpjegimit, Bartnjanski s'do ta kuptonte.

- Kam nevojë për të holla, s'kam me se jetoj.

- Po ti po jeton.

- Ashtu është, po me borxhe.

- Ke shumë? - me pjesëmarrje e pyeti Bartnjanski.

- Shumë, njëzet mijë rubla.

Ky qeshi me të madhe.

- Lum si ti! - i tha.- Unë kam një milion e gjysmë dhe prapëseprapë jetoj.

Stepan Arkadiçi mësoi që nuk ishte një rast i vetëm. Zhivahovi kishte treqindmijë rubla borxh dhe jetonte a s'jetonte; kont Krivcovin e mbanin për njeri që kishte marrë fund, kurse ai mbante dy gra; Petrovski ishte i kredhur në borxhe, por vazhdonte të qeveriste financat dhe të merrte rrogë njëzetmijë rubla. Përveç kësaj, Peterburgu e përtërinte fizikisht. Në qoftë se në Moskë e mundte gjumi pas ngrënies e pirjes së bollshme, i shihte i merakosur thinjat, i merrej fryma kur ngjiste shkallët, gogësinte në shoqërinë e grave të reja dhe në ballo nuk kërcente, në Peterburg e ndiente veten dhjetë vjet më të ri. Gjashtëdhjetëvjeçari, princi Pjotr Obllonski, i kishte thënë dje:

- S'dimë të rrojmë ne këtu. Më beso, verën e kalova në Baden, vetja më dukej djalë i ri. Sapo shihja një grua të re, më vinte mendja... Jeta jetë, veten e ndien përbukuri. Po u ktheva në Rusi, duhej shkuar te gruaja, në fshat vesha dollmanë dhe s'më bënte zemra të vishesha si duhej. As te femrat s'më shkonte mendja. Plak njeri, mendon si të shpëtosh shpirtin. Shkova në Paris, përsëri u përtëriva.



Edhe Stepan Arkadiçi kështu e ndiente veten në Peterburg.

Ndërmjet princeshës Betsi Tverskaja dhe Stepan Arkadiçit ishin vendosur prej kohësh marrëdhënie të çuditshme. Bënte shaka të kripura, i thoshte gjëra që dilnin nga kufijtë e mirësjelljes, e dinte që i pëlqenin. I shkoi pas takimit me Kareninin dhe e teproi aq shumë, sa s'i la shteg vetes të tërhiqej, sepse jo vetëm s'i pëlqente, por i dukej e neveritshme. S'e fshehu lehtësimin që ndjeu, kur hyri princesha Mjagkaja.

- Paskeni ardhur? Si i ka punët e gjora motra juaj? U kam thënë atyre që iu vërsulën se janë njëqind herë më të liga se ajo. Për mendimin tim, veproi ashtu si duhej. Nuk ia fal kurrë atë gabim Vronskit, s'më lajmëroi që ishte në Peterburg. Do i shkoja dhe do e shoqëroja gjithkund. I thoni që e dua dhe e nderoj si më parë. Tani më flisni për të.

- Gjendja e Anës nuk është e mirë, ajo... - zuri të tregonte Stepan Arkadiçi, i bindur se fjalët që dëgjoi ishin të sinqerta. Princesha Mjagkaja, siç e kishte zakoni, s'e la të vazhdonte:

- E ç'bëri ajo? Atë që bëjnë të tëra, përveç meje, por që e fshehin. Kurse Ana nuk deshi të gënjente. Dhe që e braktisi atë burrë gjysmë të çmendur mirë bëri. Të më falni, por teveqel njeri është ky dhëndri juaj. Se atë e mbajnë për të mençur, kurse unë gjithmonë kam thënë që është i fandaksur. Tani që e shohin se gjeti tenxherja kapakun, Lidia Ivanovnën, të gjithë thonë se është leshko dhe mirë thonë.

- Kini mirësinë të më shpjegoni ja se çfarë: dje isha tek ai dhe më dha fjalën që do mendohej për shkurorëzimin me motrën, kurse sot në vend të përgjigjes më dërgoi ftesën për të vajtur te Lidia Ivanovna?

- Posi, e qartë është! - foli e ngazëllyer princesha Mjagkaja. - S'bën gjë pa marrë më parë mendimin e Landaut.

- Si kështu? Po kjo ç'është? E kush na qenka ky Landau?

- Nuk e njihkeni *le fameux Jules Landau, le clairvoyant?* [1] Po në duart e atij matufi është fati i sat motre! Ky Landau *commis*[2] në një dyqan të Parisit ishte, kur një ditë prej ditëve shkoi te një mjek, e zuri gjumi në dhomën e pritjes, dhe ashtu i përgjumur zuri t'u jepte ca këshilla të çuditshme të sëmurëve. Dëgjoi e shoqja e Juri Meledinskit, e atij të sëmurit, e mori në shtëpi, ky po, domosdo, iu vu punës, asgjë s'u arrit, por besimin e fitoi, kjo e solli në Rusi. Iu vërsulën nga të katër anët, ai bënte punën e vet. Shëroi konteshën Bezubova, kjo e bëri bir për shpirt.

- Si bir për shpirt?

- Ja kështu, bir për shpirt. Dhe s'e thërresin më Landau, por kont

1) *të famshmin Zhyl Landau, parashikuesin e fateve (fr.)*
2) *çirak (fr.)*

Bezubovi. E që thoni ju, Lidia, që e dua shumë, por ja që s'është në të, iu qep me bukë në trastë këtij Landaut dhe si ajo, si Aleksei Aleksandroviçi nuk vendosin gjë pa marrë më parë mendimin e tij. Prandaj ju thashë që fati i motrës suaj ndodhet në duart e Landout, të cilin tani të gjithë e thërresin konti Bezubov.

## XXI

Pas drekës së mrekullueshme te Bartnjanski dhe konjakut të shumtë që piu, pak me vonesë Stepan Arkadiçi i ra ziles së konteshës Lidia Ivanovna.

- Kush është tjetër te kontesha? Ai francezi? - pyeti portarin kur pa pallton e njohur të Aleksei Aleksandroviçit dhe një tjetër me tokëza.

- Aleksei Aleksandroviç Karenini dhe konti Bezubov, - iu përgjigj portari vrazhdë.

" I paska rënë në të kjo princesha Mjagkaja, - tha me vete Obllonski duke ngjitur shkallët. - Duhet afruar me këtë grua, me kë nuk njihet! Një fjalë e saj Pomorskit dhe puna ime do rregullohej".

Ende nuk ishte ngrysur, por në sallonin e vogël të konteshës qenë mbyllur grilat dhe ndezur llambat. Te një tryezë e rrumbullakët qenë ulur kontesha dhe Karenini, po bisedonin me zë të ulët. Një burrë i shkurtër, thatim, me ngofjet si të grave e me këmbë prej bajmaku, verdhacuk, por me tipare të rregullta, me sy të mëdhenj, të përshkëndititur e me leshra të gjata, që i binin mbi jakën e xhaketës, rrinte në këmbë në qoshen tjetër dhe shihte tablotë e varura në mur. Pasi u përshëndet me të zonjën e shtëpisë dhe me Aleksei Aleksandroviçin, Obllonski pa padashur të panjohurin.

- *Monsieur Landau*! - e njohu kontesha Stepan Arkadiçin, që e habiti butësia dhe përgjërimi në zërin, me të cilin u tha emri i këtij.

Landau ktheu kokën, u afrua dhe me një buzëqeshje të lehtë kapi dorën e shtrirë të Obllonskit me dorën e vet të djersirë dhe sakaq u largua për të soditur tablotë. Kontesha me Aleksei Aleksandroviçin këmbyen një shikim kuptimplotë.

- Gëzohem shumë që ju shoh, veçanërisht sot, - i tha kontesha dhe i tregoi vendin ku duhej të ulej, pranë Kareninit. - Jua paraqita si Landau, por është kont Bezubovi, veç, ky titull atij nuk i pëlqen, - sqaroi me zë të ulët kontesha Lidia Ivnanova, që pa nga francezi dhe pastaj nga Aleksei Aleksandroviçi.



- Kam dëgjuar, - iu përgjigj Obllonski. - Thonë që ka shëruar konteshën Bezubova.

- Më erdhi sot; ta këput shpirtin kur e sheh! - tha kontesha duke iu drejtuar Aleksei Aleksandroviçit. - S'do gjejë forca ta durojë këtë ndarje!

- E ka prerë mendjen të niset? - e pyeti Aleksei Aleksandroviçi.

- Po, niset për në Paris. Dëgjoi një zë mbrëmë, - tha kontesha Lidia Ivanovna.

- Ah! Një zë! - tha Obllonski që e ndjeu se duhej të tregohej i kujdesshëm në këtë mjedis, ku po ndodhte apo do të ndodhte diçka e veçantë dhe e fshehtë.

Ra një minutë heshtje. Pastaj, duke lënë të kuptohej që po kalohej në thelbin e bisedimit, kontesha Lidia Ivanovna e ndryshoi pamjen e fytyrës me anë të një të qeshure të lehtë dhe i tha Obllonskit:

- Ju di kush jeni dhe gëzohem shumë që po ju njoh nga afër. *Les amis de nos amis sont nos amis* [1]. Për të qenë vërtet mik, duhet ditur ç'po ndodh në shpirtin e mikut; kam frikë që nuk jeni duke e bërë këtë për sa i përket Aleksei Aleksandroviçit. Ju e kuptoni se ku e kam fjalën, - i tha duke e parë me sytë e bukur ëndërrimtarë.

- Sigurisht, konteshë, që e kuptoj gjendjen e Aleksei Aleksandroviçit... - ia ktheu Obllonski që s'po e kuptonte ende ku donte të dilte bashkëfolësja.

- Se ç'ndodh në shpirtin e tij, - tha me zë të prerë dhe ledhatoi me sy Aleksei Aleksandroviçin, që u grit për t'iu afruar Landaut. - I ka ndryshuar zemra, i është tjetërsuar. Kam frikë që ju s'e kuptoni si duhet këtë.

- Pak a shumë e marr me mendje. Kemi qenë gjithmonë miq dhe tani... - i tha dhe e pa me ëmbëlsi e adhurim, ndërkohë që në mendje shtinte cilin nga të dy ministrat duhej të kishte më mik për t'i kërkuar favorin.

- Ndryshimi që i ka ndodhur s'ka si ia dobëson dashurinë për të afërmin, përkundrazi, ia shton. Druhem që s'më kuptoni ç'dua të them. Doni një çaj? - dhe i tregoi me kokë nga shërbëtori që u ishte afruar me tabakanë.

- Ju kuptoj, konteshë. E di që fatkeqësia e Aleksei Aleksandroviçit...

- Fatkeqësi që u shndërrua në lumturi, pas përtëritjes së zemrës... - tha dhe i hodhi një shikim të dashuruare Stepan Arkadiçit.

"Them se do ta bëj të pranojë t'u thotë një fjalë të dy ministrave," - tha me vete Stepan Arkadiçi.

- Oh! Sigurisht, konteshë, - i tha. - Por mendoj që ndryshime si këto

1) *Miqtë e miqve tanë janë miqtë tanë (fr.)*

janë aq shumë intime, sa edhe me më të afërmit nuk flitet.

- Përkundrazi! Duhet folur dhe duhet të ndihmojmë shoqishoqin.

- Ashtu është, por ka edhe ndryshime të tilla që... - ia ktheu me buzagaz joshës Obllonski.

- Nuk mund të ketë ndryshime në çështjen e së vërtetës së shenjtë.

- Oh, po! Sigurisht, por... - belbëzoi Stepan Arkadiçi dhe uli sytë. E kuptoi që ishte fjala për fenë.

- Tani ndoshta do flejë, - mërmëriti në mënyrë kuptimplote Aleksei Aleksandroviçi, që i qe afruar Lidia Ivanovnës.

Stepan Arkadiçi pa Landoun që rrinte te dritarja, mbështetur mbi bërryla në shpinën e një kolltuku. Kur vuri re që po e shihnin, ngriti kokën dhe qeshi me druajtje prej mituraku.

- Mos i kushtoni kurrfarë vëmendjeje, - pëshpëriti Lidia Ivanovna dhe me një lëvizje të lehtë i afroi karrigen Aleksei Aleksandrovçit. - Kam vënë re... - nisi të thotë, kur në dhomë hyri shërbëtori me një letër. Kjo i hodhi një sy, shkroi shpejt e shpejt përgjigjen, ia dha shërbëtorit dhe u ul përsëri në vendin e mëparshëm. - Kam vënë re, - përsëriti, - që moskovitët, veçanërisht meshkujt, janë mospërfillës ndaj fesë.

- Oh, jo, konteshë! Mua më duket që moskovitët njihen si fetarë të mirë, të palëkundur, - s'pranoi Stepan Arkadiçi.

- Kurse ju, me sa di, bëni pjesë në indiferentët, - i tha Aleksei Aleksandroviçi me një të qeshur prej të lodhuri.

- Si mund të jetë indiferent?! - tha Lidia Ivanovna.

- Indiferent unë nuk jam, por jam në pritje..., - i tha Stepan Arkadiçi me një buzagaz ëmbëlosh nga më të stërholluarit. - Them se për mua ende s'ka ardhur koha të merrem me këto çështje.

Aleksei Aleksandroviçi dhe Lidia Ivanovna shkëmbyen shikime domethënëse.

- Ne s'kemi si e dimë në ka ardhur apo nuk na ka ardhur koha, - tha Aleksei Aleksandroviçi i ngrysuar dhe me rreptësi në zë. - Ne s'duhet të merremi me përcaktimin e gjendjes sonë, të shohin në jemi apo nuk jemi gati, hiri hyjnor nuk i shkon pas arsyetimeve njerëzore; ndonjëherë nuk i ndrit ata që e meritojnë, por ata që janë krejt të papërgatitur, si Sauli.

- Jo, më duket që ende s'ka ardhur koha, - tha Lidia Ivanovna, që s'po ia ndante ato çaste sytë lëvizjeve të francezit.

Landou drejtoi trupin dhe iu afrua.

- Më lejoni të dëgjoj? - i pyeti.

- Posi! Uluni, ju lutem! Nuk desha t'ju shqetësoj, - i foli me



dashamirësi të shfaqur Lidia Ivanovna.

- Vetëm s'duhen mbyllur sytë, që të mbetesh pa dritë, - vijoi Aleksei Aleksandroviçi.

- Ah! Sikur ta dinit ç'lumturi është ta ndiesh praninë e ngahershme të tij në shpirtin tënd! - i tha kontesha Lidia Ivanovna me buzagazin e përdëllimtares.

- Por mundet që njeriu ta ndiejë veten të pazotin për t'u ngjitur në lartësi të tilla, - i tha Stepan Arkadiçi i vetëdijshëm për hipokrizinë që spikati në këto fjalë. Se s'kishte si i dilte në mbrojtje pikëpamjeve të veta të liberalit në këto çaste. Kjo femër vetëm me një fjalë Pomorskit mund t'i siguronte vendin, aq shumë të dëshiruar.

- Mos deshët të thoshit që e pengojnë mëkatet? - e pyeti Lidia Ivanovna. - Mendim i gabuar. Për besimtarin nuk ekzistojnë mëkatet, i ka të lara. *Pardon*, - shtoi, kur pa shërbëtorin t'i sillte një letër tjetër. E lexoi dhe përgjigjen ia dha gojarisht: "Nesër te princesha e madhe", - kështu i thoni. - S'ka mëkate për besimtarin, - përsëriti.

- Ama, besimi pa vepra mbetet i vdekur, - tha Stepan Arkadiçi, që iu kujtuan këto fjalë të katekizmit, ndërsa pavarësinë vetjake e mbrojti me të qeshurën joshëse.

- Janë fjalët e letrës së apostullit Jakob, - tha Aleksei Aleksandroviçi, duke e parë qortueshëm Lidia Ivanovnën. Dukej që kishin folur jo një herë për këtë. - Është një interpretim i gabuar i këtij vendi të letrës së apostullit. Asgjë tjetër s'e largon njeriun nga besimi se keqinterpretimi i fjalëve: "Unë nuk kam vepra, ndaj nuk mund të kem besim". E pra, kjo nuk është thënë asgjëkundi. Është pohuar e kundërta.

- Se murgjërit kanë ca kuptime të egra për besimin, - sqaroi kontesha Lidia Ivanovna. - Ata thonë: për Zotin duhet punuar duke bërë vepra, kurse shpirtin duhet ta shpëtojmë duke mbajtur kreshmë. Kështu thonë ata, por kjo asgjëkundi nuk është thënë! Kjo është edhe më e thjeshtë, edhe më e lehtë, - shtoi dhe e pa Obllonskin me të qeshurën e saj gjallëruese dhe shpirtdhënëse, me të cilën i shihte dhe zonjushat e Oborrit, që ende s'ishin mësuar të ndiheshin lirshëm në mjedisin e ri dhe stepeshin të druajtura.

- Ne na shpëton Krishti me vuajtjet për ne, na shpëton besimi te madhështia e tij, - tha Aleksei Aleksandroviçi, që ua përforcoi peshën fjalëve me shikimet kuptimplote që i hodhi bashkëfolëses.

- *Vous comprenez l'anglais?* [1] - e pyeti Lidia Ivanovna dhe, pasi mori përgjigje pohuese, u ngrit dhe diç kërkoi në raftin e librave. - Dua

1) *Kuptoni anglisht? (fr.)*

t'ju lexoj *"Safe and Happy"* [1], apo *"Under the Wing"* [2] - tha duke parë nga Karenini. - Bëhet fjalë për rrugën e përftimit të besimit, për lumturinë jotokësore që ndiejmë, kur përqafohet besimi. Besimshumi s'ka si të mos jetë i lumtur, sepse nuk është vetëm. Ja, dëgjoni. - Po bëhej gati të lexonte vendin e hapur të librit, kur hyri shërbëtori. - Borozdina është? I thoni të vijë nesër në orën dy. - Po, - iu kthye veprimit të nisur, duke parë mendueshëm përpara me sytë mrekullisht të bukur. - Ja ç'ndikim mahnitës ka besimi. Keni dëgjuar për Maria Saninën? Po fatkeqësinë që i ra e dini? I vdiq djali i vetëm. Dëshpërimi s'përshkruhej dot. Po e gjeti mikun besnik dhe e falënderoi Zotin që ia mori fëmijën. Ja lumturia e besimit!

- Ah! Po! Është shumë... - belbëzoi Stepan Arkadiçi i kënaqur që ajo do lexonte dhe do i jepej kohë të mblidhte mendimet. "Jo, sot më mirë s'po e lus, - tha me vete. - Më duhet vetëm të largohem pa i prishur punë vetes."

- Do mërziteni ndopak, - i tha kontesha Lidia Ivanovna Landout.- Nuk kuptoni anglisht, por e shkurtër është.

- Do e kuptoj, - ia ktheu Landou me buzën në gaz dhe mbylli sytë.

Aleksei Aleksandroviçi dhe Lidia Ivanovna këmbyen shikime dhe filloi leximi.

## XXII

Stepan Arkadiçi u ndje i shokuar nga fjalët e çuditshme që po i zinin veshët. Jeta e tallazitur e Peterburgut i jepte gjallëri, ia shkrydhte gjymtyrët dhe mendimet, por kjo i ndodhte në qarqe të caktuara, për të aq mirë të njohura; këtu, në këtë mjedis të huaj, rrinte si i hupte dhe sikur i qe topitur forca perceptuese. Po i dhimbte koka nga leximi i Lidia Ivanovnës, po e trallisnin shikimet naive apo prej të djallëzuari të Landout. Një mizëri mendimesh të ngatërruara i vërtiteshin në kokë. "Maria Sanina është e lumtur që i vdiq foshnja... Sa mirë do ishte ta ndizja një cigare... Që të shpëtonte, duhej vetëm të besonte... Murgjit nuk po dinin ç'të bënin... Lidia Ivanovna e dinte. Po kokën pse e kam plumb të rëndë? Nga konjaku te Bartnjanski apo nga këto fjalë të çuditshme që ma rrokanisën? Deri më tani më duket që s'kam bërë ndonjë gjë të pahijshme. Sot asgjë nuk do i kërkoj. Thonë se të detyrojnë të lutesh. Mos më detyrojnë edhe mua? Marrëzi më të madhe s'do kishte. Ato që po lexon gjepura

*1) Shëndoshë e mirë dhe e lumtur (ang.)*

*2) Nën krahun (ang.)*



janë, por për të lexuar, lexon bukur. Landou-Bezubov. E pse Bezubov?" Atë çast Stepan Arkadiçi ndjeu që nofulla e poshtme zuri t'i ulej për të gogësirë; fërkoi basetat për ta fshehur, shkundi kryet. S'kaloi shumë dhe ndjeu si po e kaplonte gjumi, si e mundi, si po bëhej gati të gërhiste. U zgjua pikërisht në çastin kur kontesha Lidia Ivanovna tha: "E zuri gjumi!"

Stepan Arkadiçi u hodh përpjetë i trembur, si i kapur në faj. Por u qetësua menjëherë kur pa që fjalët: "E zuri gjumi!" iu drejtuan jo atij, por Landout. Edhe francezin e kishte zënë gjumi si Stepan Arkadiçin. Tha me vete se gjumi i tij do t'i fyente ( në të vërtetë as këtë se shkoi në mendje, çdo gjë po i dukej tejet e çuditshme, ndërkohë që vuri re se gjumi i Landout i lumturoi, sidomos konteshën).

- *Mon ami* [1], - i tha Lidia Ivanovna me pëshpërimë të lehtë dhe duke ngritur kindat e fustanit që të mos bënte zhurmë dhe ashtu e eksituar siç ishte e thirri Kareninin jo Aleksei Aleksandroviç, por *"mon ami"*, - *donnez lui la main. Vous voyez"* [2] . Shëët", - iu hakërrua shërbëtorit që hyri përsëri. - Mos prano njeri.

Francezi flinte o bënte sikur flinte me kokën mbështetur në shpinën e kolltukut dhe me dorën e djersirë, që e kishte vënë mbi gju, bënte disa lëvizje të vogla si të donte të kapte diçka. Aleksei Aleksandroviçi u ngrit, bëri disa lëvizje të kujdesshme, por u përplas te tryeza, iu afrua francezit dhe e vuri dorën mbi dorën e tij. Edhe Stepan Arkadiçi u ngrit, zgurdulloi sytë, u sigurua që nuk po flinte dhe pa sa njërin tjetrin. Po, këto që po shihte ishin të vërteta. Kokën e kishte plumb të rëndë.

- *Que la personne qui est arrivèe la derniere, celle qui demande, qu'elle sorte! Qu'elle sorte!* [3]- nëpërdhëmbi francezi pa i hapur sytë.

- *Vous m'excuserez, mais vous voyes... Revenez vers dix heures, encore mieux demain* [4]

- *Qu'elle sorte!* - përsëriti me padurim francezi.

- *C'est moi, n'est - ce pas?* [5]

Si mori përgjigje pohuese, Stepan Arkadiçi, që e harroi ç'do i kërkonte Lidia Ivanovnës, po edhe çështjen e motrës, i pushtuar nga dëshira për t'u larguar sa më shpejt nga ky vend, doli në majë të gishtave, siç dalin nga një shtëpi e molepsur, u gjend në rrugë, bisedoi dhe bëri shaka me karrocierin, për të qetësuar nervat.

*1) Miku im (fr.)*

*2) jepjani dorën. Ju e shihni. (fr.)*

*3) Ai që erdhi i fundit, ai që pyet, le të dalë jashtë! Të dalë jashtë! (fr.)*

*4) Më falni, por e shihni... Ejani nga ora dhjetë ose më mirë nesër (fr.)*

*5) Për mua e thua? (fr.)*

Në teatrin francez, ku zuri vetëm aktin e fundit dhe pastaj te tartarët, ku piu shampanjë, Stepan Arkadiçi mori frymë lirisht në mjedisin për të të njohur. E megjithatë, atë mbrëmje s'e ndiente veten si ngahera.

Kur u kthye në shtëpi, te Pjotr Obllonski, gjeti një letër nga Betsi. I shkruante se kishte shumë dëshirë ta mbaronte bisedën e filluar, e luste t'i vinte të nesërmen. E lexoi dhe rrudhi buzët, kur dëgjoi zhurmë poshtë te shkallët, dukej që mezi po ngjitnin diçka të rëndë. Stepan Arkadiçi doli të shihte: pa Pjotr Obllonskin të dehur aq keq, sa s'i ngjiste dot shkallët, e mbanin për krahu ca të panjohur. Me ta parë Stepan Arkadiçin, i largoi shoqëruesit dhe u kap pas tij. Zvarrë-zvarrë e solli në dhomë, ky filloi të tregonte ç'i kishte ndodhur, por gjuha i qe trashur, s'po mbahej dot më, ra në krevat i veshur dhe e zuri gjumi. Stepan Arkadiçi s'po e ndiente veten mirë, ishte i leqendisur dhe qejfprishur, po i dukej vetja si i llangosur në fëlliqësi nga mbrëmja e kaluar te Lidia Ivanovna dhe nga këto që po shihte këtu. Mezi e zuri gjumi, gjë që s'i ndodhte kurrë.

Të nesërmen mori një letër nga Aleksei Aleksandroviçi, në të cilën i shkruante që nuk ishte dakort me shkurorëzimin. E kuptoi: ishte një vendim i formës së prerë, dukej që e kishte marrë pas fjalëve të francezit, të thëna në gjumë o kur shtirej se flinte.

## XXIII

Për të marrë një vendim, familjarët duhet të jenë o në grindje, o të kenë mirëkuptim të plotë dashurie. Në ato raste kur marrëdhëniet ndërmjet bashkëshortëve nuk janë plotësisht të përcaktuara, s'kanë si marrin vendime e të kryejnë veprime. Nuk janë të pakta familjet që rrojnë në kushte për to aspak të pëlqyeshme dhe kjo u ndodh ngaqë nuk janë as në grindje e as në mirëkuptim dashurie.

Si Vronski, ashtu dhe Ana nuk po e duronin dot vapën dhe zagushinë e Moskës, kur drurët qenë veshur me gjethe dhe gjethet i mbulonte pluhuri, megjithatë për t'u larguar nuk po largoheshin, ngaqë u mungonte mirëkuptimi kohët e fundit. Pakënaqësia nga njëri-tjetri nuk kishte ndonjë shkak të jashtëm dhe orvatjet për t'u sqaruar vetëm e rrisnin më tepër këtë pakënaqësi. Burimi i saj ishte i brendshëm: për Anën ishte pakësimi i dashurisë së tij, kurse për Vronskin ishte pendimi që e kishte vënë veten në këtë gjendje të vështirë, të cilën ajo, në vend që t'ia lehtësonte, ia rëndonte me qëndrimin e saj. As njëri e as tjetri nuk e shprehnin



shkakun e pakënaqësisë, ia hidhnin fajin njëri-tjetrit në heshtje. Për Anën të gjitha mendimet, dëshirat, shpirti dhe trupi i tij duhej të ishin të përqendruar në dashurinë për të, vetëm për të, por kjo dashuri ishte pakësuar; sipas logjikës së saj, pjesa e pakësuar i kalonte grave të tjera apo një gruaje tjetër, ndaj e mbyste xhelozia. Jo se bëhej xheloze ndaj një gruaje të caktuar, por bëhej xheloze për këtë pakësim dashurie. Nuk kishte shkak konkret, por e kërkonte. Edhe shenja më e vogël bënte që ta hidhte xhelozinë nga një rast te tjetri. Herë e mundonte xhelozia ndaj grave të liga të salloneve, me të cilat mund të takohej falë lidhjeve prej beqari që kishte patur, herë i shkonte mendja te gratë mondane, që mund të njihte; herë bëhej xheloze për ndonjë vajzë të imagjinuar nga ajo vetë, me të cilën do të martohej pasi të largohej prej saj. Kjo e fundit iu shndërrua në torturë, sidomos pas fjalëve që Vronskit i kishin shpëtuar në çaste sinqeriteti, se e ëma e njihte aq pak, sa kishte marrë guximin t'i mbushte mendjen të martohej me princeshën Sorokina. Nga xhelozia Ana mezi priste shkakun për të shpërthyer. Po nuk ishte vetëm xhelozia që e gërryente. Nga vonesa e përgjigjes së Kareninit për shkurorëzimin, Ana vazhdonte të ishte në gjendje të padurueshme, as në qiell e as në tokë, vazhdonte jetën e të vetmuarës dhe fajtor për gjithçka bënte Vronskin. "Po të më donte, do ta kuptonte sa të rëndë e kam, do të bënte çmos të më lehtësonte. Ai është fajtor që jam këtu në Moskë e jo në fshat, nuk ia ka ënda të mbyllet në fshat. E ka të domosdoshme jetën në shoqërinë e lartë dhe më vuri në këtë gjendje të tmerrshme, të cilën s'e kupton. Ai është fajtor që u ndava përgjithmonë nga im bir."

As ato çaste të rralla dashurie që kalonin bashkë nuk ia fashitnin brengën; në dashurinë e tij ajo vinte re vetëkënaqësi e vetëbesim, që më parë s'i kishte patur dhe që ia ngrinin nervat.

Qe ngrysur. Ana ishte vetëm, po e priste të kthehej nga dreka që kishin shtruar disa shokë të tij beqarë; shkonte e vinte nëpër studio (ku dëgjoheshin më pak zhurmat e rrugës) dhe sillte ndërmend të gjitha hollësitë e grindjes, që kishin patur një ditë më parë. I kujtoi fjalët lënduese të grindjes dhe solli në mendje fillimin e saj: Vronski qe tallur me gjimnazet e vajzave, i kishte quajtur të kotë, Ana i kishte marrë në mbrojtje, ai i kishte thënë me përçmim që anglezja e saj nuk kishte asnjë nevojë të mësonte fizikën; Ana qe nxehur nga këto fjalë që ia nënçmonin punën që bënte. Ishte menduar mirë dhe i kishte thënë ca fjalë që ta ndëshkonte për dhimbjen e shkaktuar.

- Nuk pres të më kuptoni, të m'i çmoni ndjenjat, siç i çmon një që të dashuron, por më shumë delikatesë e pres, - i kishte thënë.

Vronski ishte skuqur i indinjuar dhe i kishte thënë diçka të papëlqyer. Anës nuk i kujtohej ç'përgjigje i ktheu, por atë çast, me ç'dukej, për ta lënduar ai i kishte thënë:

- S'më ha meraku të di përse ju intereson aq shumë anglezja, ngaqë e shoh që s'është aspak e natyrshme kjo që bëni.

Vrazhdësia me të cilën i qe sulur paqes, që ajo e kishte selitur me aq shumë mundim, për ta lehtësuar sadopak jetën e rëndë, padrejtësia që po tregonte, duke e paditur për mungesë sinqeriteti dhe natyrshmërie, sa s'e kishin çmendur Anën.

- Përveç keqardhjes që për ju janë të kuptimta dhe të natyrshme vetëm gjërat vulgare, asgjë tjetër nuk kam ç't'ju shpreh, - i kishte thënë dhe kishte dalë nga dhoma.

Në mbrëmjen e asaj dite s'e zunë në gojë grindjen, por të dy e dinin mirë që ajo vetëm qe tulatur, por nuk ishte shuar. Tërë ditën e ditës Vronski nuk kishte qenë në shtëpi, Ana e ndiente veten tepër të vetmuar dhe të dërrmuar, donte t'i harronte të gjitha, ta falte për ato fjalë, të pajtohej; fajin ia hidhte vetes, kurse atë e përligjte. "Unë e kisha fajin... Jam shumë e nervozuar dhe bëhem xheloze pa patur pikën e arsyes. Do pajtohem dhe do nisemi për në fshat, aty do jem e qetë," - i thoshte vetes.

"S'është aspak e natyrshme," - ndërmendi fjalët që e fshikulluan në mënyrën më të pamëshirshme. Sidomos e fyeu synimi për t'i shkaktuar dhimbje.

"E di ku donte të dilte. Donte të thoshte që nuk është aspak e natyrshme që, duke mos e dashur vajzën tënde, të duash me tamam një të huaj. E ku merr vesh ai nga dashuria për fëmijët, nga dashuria ime për Seriozhën, që e bëra theror për të? E tha për të më lënduar aty ku s'mban! Jo, me siguri do ndonjë tjetër, ndryshe nuk ka si ndodh kjo që po ndodh."

Kur vuri re se në vend që të qetësohej, përsëri e ndjeu veten të zhytur mos më keq në vorbullën e mendimeve sfilitëse, u tremb e u lebetit. "Pse, a s'më takon mua ta marr mbi vete fajin? - e pyeti veten dhe iu kthye përsëri mendimeve të fillimit. - Ai është i sinqertë, i ndershëm, më do. Edhe unë e dua. Me sot me nesër do bëhet shkurorëzimi. E ç'më duhet tjetër? Kam nevojë për qetësi, për mirëbesim; do ta marr unë përsipër fajin. Me të ardhur, do t'i dal përpara dhe do t'i them që e kisha unë fajin, ndonëse s'është e vërtetë. Pastaj do ikim".

Për të mos e munduar më gjatë veten, për ta davaritur mjegullën e tollovisë shpirtërore, i ra ziles dhe urdhëroi t'i sillnin baulen, që ta bënte gati për t'u kthyer në fshat.

Vronski erdhi në orën dhjetë.



## XXIV

- Hë, si kaloi dreka, mirë? - e pyeti Ana që i doli përpara me shprehjen e përulësisë dhe të fajësisë në fytyrë.

- Si zakonisht, - iu përgjigj Vronski, që me shikimin e parë e kuptoi se ishte në humor të mirë. Qe mësuar tanimë me këto ndryshime të gjendjes së saj shpirtërore, u gëzua se dhe vetë ishte në humor të mirë.

- Po kjo? Sa mirë! - i tha kur pa baulen në paradhomë.

- Duhet të nisemi. Bëra një shëtitje në karrocë, kohë e bukur, më shkoi mendja te fshati. Ti s'ke ndonjë punë këtu?

- Jo. Edhe unë këtë dua. Tani vij, do flasim. Të zhvishem pak. Thuaj të ma sjellin çajin.

Vronski shkoi në studio. Seç kishte fyese në atë shprehjen e tij: "Sa mirë!". E tha siç i thuhet fëmijës që s'po bën më teka e veçanërisht fyes qe ndryshimi ndërmjet paraqitjes me përulësi e fajësi të saj dhe vetëbesimit me të cilin i kishte folur. Ana ndjeu vrundullin e dufit luftarak, por e mori veten në dorë, e mposhti atë dëshirë, e priti Vronskin me humor të mirë. I parashtroi ç'kishte menduar për kthimin në fshat.

- Siç vjen frymëzimi më erdhi, - i tha. - E pse u dashka pritur këtu shkurorëzimi? Ç'të keqe ka ta presim në fshat? Nuk pres dot më. S'dua të dëgjoj të flitet për atë të nëmur ndarje! E kam kuptuar tani: ndarja s'ka për të patur ndonjë rëndësi në jetën time. Ti si thua?

- Ashtu them dhe unë, - iu përgjigj ai dhe ia hetoi fytyrën e mallëngjyer.

- Dreka si kaloi? Kush ishte? - e pyeti Ana pas një heshtjeje të shkurtër.

Vronski përmendi emrat e të ftuarve.

- Dreka qe e mrekullueshme, edhe garat me varka, por, e di, në Moskë s'bëjnë dot pa *ridicule*.[1] Një zonjë, mësuesja e notit të mbretëreshës së Suedisë, tregoi artin e saj.

- Si? Bëri not? - e pyeti Ana e vrenjtur.

- Po, me *costume de natation*[2] të kuq. Ishte plakë dhe e shëmtuar. Kur do nisemi?

1) *gjëra për të qeshur (fr.)*
2) *kostium banje (fr.)*

- Ç'fantazi e marrë! Po si, mos notoi në ndonjë mënyrë të veçantë? - e pyeti pa iu përgjigjur pyetjes për nisjen.

- Asgjë të veçantë nuk kishte. Të thashë, pa pikën e kuptimit ishte. Kur mendon të nisemi?

Ana tundi kokën si të donte të largonte një mendim të papëlqyer.

- Kur do nisemi? Sa më shpejt, më mirë. Nesër s'kemi si, pasnesër.

- Po... jo, prit. Pasnesër është e diel, më duhet të jem te mamaja, - i tha Vronski i turbulluar kur pa vështrimin dyshimtar të saj, me të dëgjuar fjalën "mamaja". U ndez e u bë flakë dhe bëri mënjanë. Turbullimi i tij ia përforcoi dyshimin, mendja i shkoi te princesha Sorokina, që banonte në një fshat në rrethet e Moskës bashkë me princeshën Vronskaja.

- Shko nesër, - i tha.

- Po jo! Puna që kam, dëshmia dhe të hollat s'merren dot nesër, - iu përgjigj ai.

- Atëherë, s'po shkojmë fare.

- Po kjo ç'është?

- Më vonë nuk nisem. O të hënën, o nuk shkojmë.

- Po pse kështu? - e pyeti dhe e pa i habitur. - Kjo që thua s'ka asnjë kuptim!

- Për ty po, sepse as që do t'ia dish për mua! Nuk do ta kuptosh jetën time. Ajo që më merakos, sipas teje, është anglezja dhe e quan të panatyrshëm interesimin për të. Ti që ai që më the mbrëmë që s'e dua vajzën dhe shtirem sikur dua anglezen, që kjo nuk është e natyrshme. Do të desha të dija, ç'jetë mund të ishte për mua e natyrshme këtu!

Për një çast e mblodhi veten dhe u tmerrua që s'i ishte përmbajtur asaj që i kishte ngulitur vetes. Por, e vetëdijshme që po e merrte në qafë veten, Ana nuk po mundej të përmbahej, nuk po mundej të mos i tregonte që ai s'kishte të drejtë, që s'mundej t'i nënshtrohej.

- Unë s'i kam thënë ato fjalë, thashë vetëm që s'më pëlqente kjo dashuri e papërligjur.

- E pse s'e thua të vërtetën, ti që mburresh aq shumë me sinqeritetin tënd?

- Unë kurrë nuk mburrem dhe kurrë nuk them jo të vërtetën, - tha Vronski me zë të ulët, duke ndrydhur zemërimin që po e pushtonte. - Më vjen keq që nuk respekton...

- Respektin e kanë shpikur për të mbushur vendin e zbrazët, ku duhej të ishte dashuria. Në qoftë se nuk më do më, është më e ndershme të ma thuash.



- Jo, kjo po bëhet e padurueshme! - thirri Vronski dhe kërceu nga karrigia. Qëndroi para saj dhe ngadalë, me dhëmbë të shtrënguar shqiptoi: - E pse e vë në provë durimin tim? Çdo gjë ka një kufi!

Pamja e tij tregonte që donte t'i thoshte edhe më, por u përmbajt.

- Ç'doni të thoni me këtë? - thirri Ana kur vuri re teptisjen e urrejtjes në tërë qenien e tij: në fytyrë, në zë, por sidomos në sytë e errësuar e kërcënues.

- Dua të them.. - nisi të fliste, por ndali. - Dua t'ju pyes: ç'kërkoni nga unë?

- Po ja, këtë kërkoj, që të mos më braktisni, siç po bëni mendje, - i tha Ana që ia kishte kuptuar atë që Vronski nuk ia shprehu. - Por as kjo s'është kryesore për mua, kërkoj dashurinë tuaj që më mungon. E shoh që çdo gjë mori fund.

Ana deshi të dilte.

- Prit! Prit, de! - i tha Vronski i ngrysur dhe kërcënues si atypari, duke e ndalur me dorë. - Si është puna? Unë thashë që ta shtynim udhëtimin dhe t'i ma ktheve që jam gënjeshtar dhe s'jam njeri i ndershëm.

- Po, dhe e përsëris, se njeriu që më qorton, duke më thënë që i ka sakrifikuar të gjitha për mua, - i tha duke i kujtuar fjalët e një grindjeje që kishin patur pak më parë, - është më i keq se njeriu i pandershëm, është njeri pa zemër.

- Jo, edhe durimi ka kufi! - thirri Vronski dhe e hoqi vrulltas dorën.

"Më urren, duket kjo!" - tha Ana me vete dhe pa nxjerrë asnjë fjalë, pa parë nga ai, doli nga dhoma duke iu marrë këmbët.

"Do ndonjë tjetër, duket kjo, - tha me vete, kur u gjend në dhomën e saj. - Unë dua që ai të më dojë, të më dojë me gjithë shpirt. Kjo dashuri tani nuk është më, domethënë, gjithçka mori fund, - përsëriti fjalët që i kishte thënë një herë. - I duhet dhënë fund. Por si?"- e pyeti veten dhe u ul përpara pasqyrës.

Moria e mendimeve i roiste në kokë: ku të shkonte, te tetoja që e rriti dhe e edukoi, te Dolli, apo të nisej e vetme jashtë shtetit; po ai atje, ç'po bënte, grindja e fundit ishte apo ishte i mundur pajtimi; po të njohurit, nga janë e nga s'janë, ç'do thonë, po Aleksei Aleksandroviçi ç'qëndrim do mbajë ndaj gjithë kësaj? Ana solli në mendje edhe kohën kur ishte e sëmurë pas lindjes së vajzës, mendimin fiks, të përsëritur: "Pse nuk vdiqa më mirë?"; kujtoi edhe fjalët, edhe ndjenjat e asaj kohe. Dhe ndërkaq, e kuptoi ç'ishte ajo që ia kishte mbushur shpirtin: ishte bindja e patundur që i jepte fund vuajtjeve, i vinte kapak gjithçkaje. "Të vdes më mirë!... Edhe turpi, edhe çnderimi i Aleksei Aleksandroviçit, edhe i

Seriozhës, edhe i vetes sime, gjithçka lahet vetëm me vdekjen. Të vdes dhe ai do pendohet, do dhembshurohet, do i vijë keq, do më dojë, do vuajë për mua!" Me buzëqeshjen e ngrirë të keqardhjes për veten rrinte ulur në kolltuk, hiqte e vinte unazat, hamendësonte në frenezi ndjenjat që ai do provonte pas vdekjes së saj.

Dëgjoi hapa që po afroheshin, ishin të tijat, përroi i mendimeve ndali. Bëri sikur po merrej me vënien nëpër vende të arturinave dhe s'e ktheu kokën. Vronski iu afrua, i mori dorën dhe i tha me pëshpërimë:

- Ana, nisemi pasnesër. Me të gjitha jam dakord.

Ajo heshti.

- Si thua? - e pyeti.

- Bëj si të dish, - i tha dhe pa mundur ta mbante ngashërimin, dënesi e gulçoi. - Më lër! Më braktis! - i tha përmes dënesave dhe gulçimave. - Do nisem nesër... Do bëj më shumë se kaq. E kush jam unë? Grua e vetmuar, e ligë! Jam gur i varur në qafën tënde! S'dua të vuash për shkakun tim! Jo, nuk dua! Do bëj që të shpëtosh nga unë. Ti s'më do, do ndonjë tjetër!

Vronski i lutej të qetësohej, i thoshte që nuk kishte asnjë arsye të bëhej xheloze, e siguronte se vazhdonte ta donte si më parë, më tepër, madje.

- Ana, përse duhet të mundohemi kështu? - i tha duke i puthuar duart. Fytyra i shprehte dashuri dhe ledhatim, asaj po i dukej sikur dëgjonte paralajmërimin e ngashërimit në zërin e tij, i dukej sikur e ndiente lagështirën e lotëve në dorën e saj. Dhe atë çast xhelozia e të dëshpëruarës u shndërrua në dashuri të zjarrtë, të furishme: ajo e përqafoi, ia mbuloi fytyrën, kokën, qafën me të puthura, pastaj i puthi duart.

## XXV

Pasi e ndjeu që pajtimi ishte i plotë, që në mëngjes Ana iu vu punëve të përgatitjes për udhëtim. Ende s'ishte prerë fjala, në do niseshin të hënën apo të martën, por Anën kjo s'e pengoi t'i bënte me qejf përgatitjet e nevojshme, ç'rëndësi kishte një ditë më shpejt apo një ditë më vonë. Po rrinte në këmbë përpara baules së hapur dhe po i vinte palë-palë rrobat, kur pa të hynte Vronski, më herët se zakonisht.

- Po nisem për te mamaja, paratë le të m'i dërgojë me Jegorovin. Nesër nisemi, - i tha.



Sado që u gëzua se do të niseshin nesër, si thikë në zemër e goditën fjalët që po shkonte te e ëma.

- Jo, as unë s'do jem dot gati, - i tha dhe me vete arsyetoi: "Pra, mund të rregullohet ashtu si desha unë." - Bëjmë si të duash. Shko në dhomën e ngrënies, tani vij, sa të heq mënjanë ca plaçka që s'më duhen, - i tha dhe i ngarkoi Anushkës edhe një leckurinë që s'i hynte më në punë.

Vronski po hante biftekun, kur hyri Ana në dhomën e ngrënies.

- S'e merr dot me mendje sa më janë neveritur dhomat e këtushme, - i tha dhe u ul të pinte kafenë. - Gjë më të shëmtuar se këto *chambres garnies* [1] nuk gjen. S'ta ngrohin shpirtin, s'ta gëzojnë syrin. Ora, perdet, e kryesorja, veshja e mureve të kallin krupën, të duket sikur sheh një ëndërr të ligë. Ndryshon puna atje, në çiflig, më duket si toka e premtuar. Po kuajt nuk do i nisësh?

- Jo. Do vijnë pas nesh. Po ti do vesh gjëkundi?

- Më duhet të vete te Vilsoni, të shpie fustanet. Domethënë, e vendose, nesër ikim? - i tha me zë të hareshëm. Por sakaq i ndryshoi shprehja e fytyrës.

Hyri shërbëtori për të marrë dëftesën e firmosur nga Vronski, që vërtetonte marrjen e telegramit nga Peterburgu. Asgjë të jashtëzakonshme nuk kishte në këtë mes, por Vronski, si të donte të fshihte diçka prej saj, i tha shërbëtorit që dëftesën e kishte lënë në studio. Pa Anën dhe ia përsëriti:

- Po, nesër patjetër nisemi.

- Nga kush është telegrami, - e pyeti Ana pa ia vënë veshin fjalëve të fundit.

- Nga Stiva, - iu përgjigj Vronski me zë të zvargur.

- Pse s'ma tregove? E ç'të fshehtë mund të ketë ndërmjet meje dhe Stivës?

Vronski e ktheu shërbëtorin dhe i tha t'ia binte telegramin.

- Nuk desha ta tregoj, ngaqë Stiva i ka shumë qejf telegramet. E ç'ishte nevoja të niste telegram, në qoftë se ende s'është vendosur asgjë?

- Për shkurorëzimin?

- Po. Shkruan që ende s'ka mundur të bëjë gjë. Pret këto ditë përgjigjen përfundimtare. Na, lexoje.

Ana e mori telegramin me dorën që i dridhej dhe e lexoi. Ai mbyllej me fjalët: "Ka pak shpresë, por do bëj çmos".

- Të thashë mbrëmë që aq më bën! - i tha dhe u bë lulëkuqe në

1) *dhoma të mobiluara (fr.)*

fytyrë. S'kishe pse e fshihje! "Kështu mund të fshehë edhe letrat e femrave," - mendoi.

- Më thanë se do vinin për një vizitë të shkurtër Jashvini me Voitovin, - i tha Vronski. - Jashvinit i eci kumari, i fitoi një shumë të madhe Pevcovit, më tepër nga ç'është në gjendje të paguajë mjerani, rreth gjashtëdhjetë mijë.

- Jo, - i tha e bindur që ai me ndryshimin e bisedës donte t'i tregonte që ajo ishte e nervozuar nga telegrami. - E pse mendoke që lajmi i telegramit do më pikëllonte aq shumë, sa duhej ruajtur në fshehtësi? Të thashë që s'dua ta vras mendjen më për të dhe do të dëshiroja që edhe ty ajo çështje mos të të interesonte, si s'më intereson mua.

- Unë interesohem, sepse më pëlqen qartësia, - i tha ai.

- Qartësia s'do kërkuar në formë, do kërkuar në dashuri, - ia ktheu Ana që sa vinte e irritohej, jo nga fjalët që i thoshte, sa nga ftohtësia dhe shkujdesi, që i shoqëronin ato. - E pse e paske aq të domosdoshëm shkurorëzimin?

"O Zot! Përsëri te dashuria e çoi fjalën!" - tha me vete Vronski dhe rrudhi vetullat.

- Po ti e di përse: për ty dhe për fëmijët që do lindim, - i tha.

- Fëmijë s'do kemi.

- Shumë keq, - i tha ai.

- Shkurorëzimi të duhet për fëmijët, për mua ti as që mendon, - i tha Ana, që s'e kishte dëgjuar kur tha: "për ty dhe fëmijët", ngaqë ishte e emocionuar.

Sa herë që flitej për mundësinë e fëmijëve të tjerë, Ana nervozohej e zemërohej; dëshirën e tij për të patur fëmijë të tjerë e quante mungesë vëmendjeje për bukurinë e saj, që do ta pësonte nga shtatzania.

- Po unë thashë: për ty. Sidomos për ty, - ia përsëriti dhe u rrudhos në fytyrë si nga një dhimbje. - Jam i sigurt që shkaktari kryesor i irritimit tënd është gjendja e papërcaktuar, në të cilën jeton.

"Po, tani s'po shtiret, duket sheshit urrejtja gjakftohtë ndaj meje," - tha me vete Ana, pa ia vënë veshin asaj që thoshte, por duke e hetuar me lemeri këtë gjykatës të ftohtë, të pashpirt, që ia cyste nervat, duke e parë asisoj.

- Nuk është ajo shkaktare, - i tha Ana. - As që mund ta kuptoj që shkaktar i irritimit tim, siç shprehesh ti, të jetë ajo, që ndodhem tërësisht nën pushtetin tënd. E ç'gjendje të papërcaktuar paska në këtë mes? Përkundrazi.



- Më vjen shumë keq që nuk do ta kuptosh, - ia ndërpreu ai fjalën, për t'ia thënë deri në fund atë që mendonte. - Papërcaktimi të vjen ngaqë të duket se unë jam i lirë.

- Në qenka kështu, ja ku po ta them, që mund ta ndiesh veten krejt të lirë, - i tha Ana. I ktheu krahët dhe vazhdoi të gjerbte kafenë.

E ngriti filxhanin duke e hapur paksa gishtin e vogël dhe e shpuri te goja. Si e rrufiti disa herë, i ktheu sytë nga ai dhe vuri re sa e neveritshme po i dukej dora e saj, lëvizjet që bënte dhe zhurma e buzëve që rrufitnin kafenë.

- Mua aq më bën, ç'mendon nëna jote dhe ç'dëshira ka për të të martuar, - i tha dhe e la filxhanin me dorën që i dridhej.

- Po ne s'e patëm këtu fjalën.

- Jo, për këtë po flisnim. Dhe ja ku po ta them: as që dua të di ç'mendon për mua një grua pa zemër, plakë qoftë apo e re, nëna jote qoftë apo kushdo tjetër.

- Ana, të lutem, mos fol kështu pa respekt për nënën time.

- Një grua që s'e gjen dot me zemër se ku është lumturia dhe nderi i të birit, ajo grua s'ka zemër.

- Të lutem edhe një herë, të mos flasësh pa respekt për nënën time, të cilën unë e nderoj, - i tha me zë të ngritur, duke e parë rreptë.

Ana nuk iu përgjigj. E pa ngultas drejt në sy, ia rrëshqiti shikimin në fytyrë, në duar, iu kujtua me të gjitha hollësitë skena e pajtimit një natë më parë dhe përkëdheljet e tij të zjarrta. "Siç më ledhatoi mua, do ledhatojë edhe gra të tjera. Ai këtë do," - tha me vete.

- Nënën ti nuk e do; këto që thua i ke vetëm fjalë! - i tha duke gulçuar nga urrejtja dhe marazi.

- Në është kështu, atëherë...

- Duhet vendosur dhe unë kam vendosur, - i tha dhe donte të dilte, por atë çast hyri në dhomë Jashvini. Ana e përshëndeti dhe nuk u largua.

E pse duhej të shtirej përpara një të huaji, në qoftë se në shpirtin e saj kishte shpërthyer stuhia dhe po e shihte që ndodhej në një kapërcell të tillë jete me pasoja të paimagjinueshme? Po edhe ky, si gjithë të tjerët, shpejt a vonë do ta merrte vesh. Por e tulati brenda vetes stuhinë shungulluese dhe u ul në tryezë për të biseduar me mysafirin.

- Hë, si i keni punët? Jua paguan borxhin? - e pyeti.

- Jo keq. Ndoshta të tëra s'do i marr, por të mërkurën duhet ikur. Po ju kur do niseni? - pyeti dhe pa i ngrysur Vronskin, dukej që e kishte kuptuar se ishin grindur.

- Me sa duket, pasnesër, - i tha Vronski.

- Keni kohë që doni të ikni.

- Tani e vendosëm, - tha Ana dhe e pa Vronskin drejt në sy, duke i dhënë të kuptonte që të mos shkonte me shpresën e pajtimit. - Po për të gjorin Pevcov s'ju vjen keq? - e pyeti Jashvinin.

- Këtë pyetje s'ia kam bërë kurrë vetes, Ana Arkadievna, në duhet apo nuk duhet të më vijë keq. E gjithë pasuria ime është këtu, - i tha dhe i tregoi xhepin e brendshëm të xhaketës. - Tani jam i pasur, por në kthefsha sonte nga klubi, mund të dal që andej i varfër. Kushdo që ulet në tryezë për të luajtur, dëshiron të më lërë pa këmishë, po këtë dëshiroj dhe unë për të. Veç, ne luftojmë, kjo dhe është kënaqësia jonë.

- Po sikur të ishit i martuar? Ç'do të thoshte gruaja juaj? - s'iu nda Ana.

Jashvini qeshi.

- Prandaj, me sa duket, nuk jam martuar dhe as që e kam në mendje.

- Po Helsingforsi? - e pyeti Vronski, duke u përfshirë në bisedë dhe duke parë Anën që po buzëqeshte.

Me ta takuar shikimin e tij, fytyra e Anës mori një shprehje të ftohtë, të rreptë, u duk sikur do t'i thoshte: "Nuk e kam harruar, jo"

- Keni rënë ndonjëherë në dashuri? - e pyeti sakaq Jashvinin.

- O perëndi! Sa herë! Duhet ta dini që burrat vërtet ulen në tryezën e bixhozit, por, ama, dinë edhe të ngrihen, kur u vjen koha e *rendez-vous*.[1] Me dashuri unë mund të merrem, por, ama, në tryezën e bixhozit nuk duhet të vonohem. Kështu dhe e kam rregulluar jetën.

- Po unë s'ju pyeta për këtë, ju pyeta për dashurinë e vërtetë. - Donte t'i thoshte se e kishte fjalën për *Helsingforsin*, por s'e tha, ngaqë sapo e kishte shqiptuar Vronski.

Erdhi Voitovi, që i kishte blerë Vronskit hamshorin. Ana u ngrit e doli nga dhoma.

Para se të dilte nga shtëpia, Vronski ktheu tek ajo. Provoi të shtirej sikur diç kërkonte në tryezë, por i erdhi turp nga vetja, e pa drejt në sy, ftohtë dhe i përmbajtur.

- Mos ju duhet ndonjë gjë? - e pyeti Ana frëngjisht.

- Do marr çertifikatën e Hambetit, se e shita, - me një zë që më fort se fjalët donte të thoshte: "Nuk kam kohë të sqarohem, sqarimi nuk sjell ndonjë dobi"

"Nuk jam fajtor para saj, - tha me vete. - Në dëshiron ta mundojë veten, *tant pis pour elle*"[2]. Por kur po dilte iu duk sikur i tha diçka dhe i

1) *takimit (fr.)*

2) *aq më keq për të (ang.)*



sëmboi në zemër.

- Çfarë the, Ana? - e pyeti.

- Asgjë, - iu përgjigj ajo po aq ftohtë dhe me gjakftohtësi.

"Domethënë, asgjë, *tant pis*", - tha përsëri me vete, i ktheu krahët dhe doli. Kur po dilte, pa në pasqyrë fytyrën e saj të zbehtë dhe buzët që i dridheshin. Deshi të ndalej dhe t'i thoshte një fjalë zemërdhënëse, por këmbët e nxorën nga dhoma përpara se ta gjente ç'fjalë duhej t'i thoshte. Atë ditë e kaloi jashtë. Kur u kthye natën vonë, shërbëtorja i tha që Ana Arkadievnës i dhimbte koka dhe e luste të mos i shkonte.

## XXVI

Kurrë ndonjëherë nuk i kishin mbajtur mëri njëri-tjetrit nga mëngjesi në darkë. Kjo e sotmja nuk kishtë qenë zënkë e thjeshtë, ishte provë e qartë e ftohtësisë, që ishte përvjedhur në marrëdhëniet ndërmjet tyre. E ç'tjetër tregonte ai shikim, kur hyri për të marrë çertifikatën e kalit? E pa aq shumë të brengosur, e vuri re që po i copëtohej zemra nga dëshpërimi e ankthi dhe doli pa i thënë një fjalë të mirë? Dukej sheshit: jo thjesht ishte ftohur, ai e urrente, me siguri, donte ndonjë tjetër. Solli në mendje fjalët e pamëshirshme që i kishte thënë dhe s'u mjaftua me kaq, bluante në kokë dhe të reja që, me siguri, mundte dhe donte t'ia thoshte; nga kjo, vuajtja sfilitëse iu shtua. Se ai edhe mund t'i thoshte: "Unë nuk ju mbaj, mund të ikni nga të dëshironi. Me ç'po shoh, shkurorëzimin s'po e doni, ngaqë dëshironi të ktheheni tek ai. Kthehuni. Në paçi nevojë për para, ju jap. Sa ju duhen?" Ana përfytyronte t'i thoshte fjalët më të vrazhda, më fyese, më asgjësuese dhe sa s'pëlciste nga marazi, s'kishte si ia falte, për të ishte njëlloj sikur ia kishte thënë me të vërtetë. "Pse, a nuk ishte ai që m'u betua mbrëmë se më donte, që s'do ndodhte më ajo që ndodhi? A s'ishte ky njeri i sinqertë dhe i ndershëm ai që m'i tha këto fjalë? Pse, a nuk më sheh që po më vjen fundi, që po më mbyt makthi?" - i thoshte vetes.

Tërë atë ditë, me përjashtim të dy orëve që ishte te Vilsoni, Ana e kaloi në tallazin e dyshimeve dhe të mëdyshjes, ngado që e shpinte mendjen; i dilte përpara pyetja fatale: a kishte marrë fund apo nuk kishte marrë fund gjithçka; në kishte apo nuk kishte shpresë pajtimi, në duhej të ikte menjëherë, apo duhej ta shihte e të bisedonte përsëri. E priti tërë atë ditë dhe në mbrëmje, kur e porositi shërbëtoren t'i thoshte që ishte me dhimbje koke, tha me vete: "Në ardhtë, pavarësisht nga ç'i tha

shërbëtorja, domethënë, që ende më do. Në mos ardhtë, domethënë,
çdo gjë ka marrë fund, do më duhet të vendos se ç'duhet të bëj."

E dëgjoi zhurmën e rrotave të pajtonit, zilen, hapat e tij, bisedën me shërbëtoren; Vronski e besoi atë që i tha kjo, s'deshi të dinte më asgjë, shkoi në dhomën e tij. Domethënë, çdo gjë kishte marrë fund. Në çast përfytyroi vdekjen si mjetin e vetëm për ta rivendosur dashurinë në shpirtin e tij, si mjetin e vetëm për ta dënuar dhe për të dalë fitimtare në betejën që zhvillohej brenda tij, ndërmjet atij vetë dhe shpirtit të keq të vendosur aty.

Tani për Anën nuk kishte më kurrfarë rëndësie në duhej apo nuk duhej shkuar në çiflig; ta merrte apo të mos e merrte shkurorëzimin. Ama, një gjë duhej ta bënte medoemos: ta ndëshkonte.

Pasi hodhi në gotë pikat e zakonshme të opiumit, tha me vete që s'ishte ndonjë kushedi çfarë ta kthente me fund shishen me opium; përsëri vdekja iu përfytyrua e thjeshtë dhe e lehtë dhe me ëndje nisi të mendonte përsëri për brengën sfilitëse që do i shkaktonte, për pendimin gërryes, për kujtimin që do ta ruante të pashlyeshëm. Rrinte shtrirë në krevat me sytë hapur dhe shihte tavanin e gdhendur në gjysmerrësirën e dhomës së ndriçuar nga një bisht qiriri dhe përfytyronte ç'ndjenja do ta kaplonin Vronskin kur ajo të mos ishte, t'i kishte mbetur vetëm kujtimi. "Si m'i nxuri goja ato fjalë të vrazhda, asgjësuese? - do thotë me vete. - Si më bëri zemra të dilja ashtu nga dhoma pa i thënë asnjë fjalë? Por ajo s'është më. Iku përgjithmonë. Ajo është atje..." Papritmas hija e perdes ndarëse u lëkund, u përhap në tavan; hije të tjera nga anë të tjera u sulën drejt së parës; për një çast u larguan, por pastaj me shpejtësi edhe më të madhe u sulën, u lëkundën, u mpleksën dhe pastaj çdo gjë e mbuloi errësira. "Vdekja!" - tha Ana me vete. E pushtoi një e tillë lemeri, që për një kohë të gjatë nuk po mundte ta kuptonte ku ndodhej; me duart që i dridheshin s'po e gjente dot shkrepsen për të ndezur një qiri tjetër në vend të atij që ishte djegur. "Jo, duhet bërë çmos për të jetuar! Se unë atë e dua. Dhe ai më do! Kjo që ndodhi, ndodhi, do kalojë," - tha me vete dhe ndjeu lotët e ngadhnjimit t'i rrëmbushnin sytë, ishin lotët e kthimit në jetë. Që të shpëtonte nga frika gllabëruese, shkoi që atë çast tek ai në studio.

Po flinte si i vdekur. Iu afrua, ia ndriçoi nga afër fytyrën, e pa gjatë. Tani që ishte në gjumë e donte aq fort, sa s'i përmbajti dot lotët e përmalishëm të ngashërimit; por e dinte që, po të zgjohej, do ta shihte me atë vështrimin e ftohtë të njeriut të vetëdijshëm për drejtësinë e asaj që ka bërë, ndaj para se t'i fliste për dashurinë e madhe që kishte për të. duhej ta pranonte sa me faj ishte ai kundrejt saj. Nuk e zgjoi, u kthye në



dhomën e saj dhe piu një dozë tjetër opiumi. Ndaj të gdhirë e mbërtheu një gjumë i rëndë, por me ndërprerje e tromaksje, gjatë të cilit për asnjë çast nuk pushoi së qeni e vetëdijshme për gjëmën e madhe që e kishte pllakosur. Pa përsëri atë ëndrrën e ligë, të tmerrshme, që e kishte parë edhe disa herë të tjera para se të bashkohej me Vronskin dhe u zgjua e lebetitur. Iu fanit plakaruqi mjekërprishur, që ishte kërrusur mbi një copë hekur dhe seç po bënte, duke shqiptuar disa fjalë pa kuptim në gjuhën frënge, kurse ajo, siç i ndodhte sa herë që e shihte këtë ëndërr të llahtarshme (e nga kjo zemra sa s'i pushonte), e ndiente që fshatari as që e pyeste, por bënte diçka të lemerishme në atë copë hekuri sipër saj. U çua e larë në djersë.

Kur u ngrit, iu kujtua si në mjegull dita e djeshme. "U grindëm; ndodhi ajo që ka ndodhur edhe herë të tjera; i thashë që më dhimbte koka, nuk erdhi të më shihte; nesër do nisemi, duhet të shihemi dhe të bëhemi gati për udhë," - tha me vete. Pasi mori vesh që ishte në studio, i shkoi. Kur po kalonte nëpër sallonin e pritjes, dëgjoi rrapëllimën e rrotave të karrocës, që ndali para portës së tyre; pa nga dritarja, nga karroca nxori kokën një vajzë e re me kapele bojëvjollcë, që po i thoshte diçka shërbëtorit, ky i ra ziles. Pas një bisedimi të shkurtër te hyrja, dikush ngjiti shkallët dhe pranë sallonit u dëgjuan këmbët e Vronskit; ky me çape të shpejta zbriti shkallët. Ashtu kokëjashtë iu afrua karrocës. Vajza e re me kapele bojëvjollcë i dha një pako. Vronski, duke i buzëqeshur, i tha disa fjalë. Karroca u largua; ai ngjiti me vrull shkallët.

Mjegulla, që ia kishte pllakosur shpirtin Anës, u davarit sakaq. Brenga dhe dyshimi i djeshëm ia lënduan përsëri zemrën e plagosur. Tani s'po e kuptonte dhe po habitej me veten si kishte pranuar të poshtërohej aq shumë e vazhdonte të qëndronte me të nën një strehë. Hyri në studion e tij për t'i bërë të ditur vendimin e marrë.

- Erdhi Sorokina me të bijën dhe më sollën paratë bashkë me dokumentin, i kishte dërguar mamaja. Nuk munda t'i merrja dje. Të pushoi dhimbja e kokës? - i tha me zë të shtruar, me sytë përdhe, pa dashur të shihte shprehjen e zymtë, por ngadhënjyese që i qe fiksuar në fytyrë Anës.

Ajo nuk iu përgjigj, qëndronte në mes të dhomës dhe e shihte e përqendruar. Vronski ngriti kokën, e pa i ngrysur dhe vazhdoi të lexonte letrën. Ana u kthye dhe eci drejt derës. Ai mund ta kthente, kur kishte arritur tek dera, por nuk u ndje; Ana dëgjoi vetëm fëshfërimën e letrës.

- Domethënë, - i tha kur Ana ishte te pragu, - u vendos, do nisemi nesër? Kështu, apo jo?

- Ju po, kurse unë jo, - i tha Ana duke u kthyer nga ai.
- Ana, kështu nuk jetohet...
- Ju po, kurse unë jo, - përsëriti ajo.
- Kjo s'durohet!
- Do pendoheni për këtë që po bëni, - i tha dhe doli.

Vronskin e trembi ajo gjendje makthi, në të cilën u thanë ato fjalë, u ngrit vrulltas dhe deshi ta arrinte, por e mblodhi përnjëherë veten, u ul, shtrëngoi fort dhëmbët, u vrenjt. Ky kërcënim krejt i pahijshëm, siç iu duk atij, ia ngriti nervat. "I provova të gjitha, - tha me vete. - Tani s'më mbetet tjetër, veç të mos e çaj më kokën." U çua, u bë gati të dilte, duhej të shkonte te e ëma për t'i çuar dokumentin që ta nënshkruante.

Ana ia dëgjoi hapat. Vronski ndali te dera e sallonit, por jo për të kthyer nga ajo, urdhëroi t'ia jepnin hamshorin Voitovit, edhe po të mos ishte ai vetë. Pastaj Ana dëgjoi si nxorën pajtonin, si u hap porta dhe ai doli. Por u kthye, dikush ngjiti me të shpejtë shkallët, ishte shërbëtori që mori dorezat. Ana pa nga dritarja, vuri re që Vronski i mori dorezat pa parë njeri, pa si e preku me dorë kurrizin e karrocierit dhe i tha disa fjalë. Pastaj, pa vështruar nga dritarja e saj, dha urdhër të niseshin. Hodhi këmbën mbi këmbë, siç e kishte zakon dhe veshi dorezat. Karroca u zhduk te qoshja e rrugës.

## XXVII

"Iku! Çdo gjë mori fund!" - i tha vetes Ana tek rrinte në këmbë te dritarja. Përgjigjja e pyetjes së tmerrshme, përshtypja e lemerishme e lodrimit të hijes së qiririt që u shua, shungullimi lebetitës nga ëndrra e llahtarshme u shkrinë në një dhe ia pllakosën zemrën.

"Jo! S'ka si të jetë kështu!" - klithi, rrëmbeu zilen dhe e tundi fort. Kishte aq shumë frikë të rrinte vetëm, sa s'iu prit të hynte dikush, u sul t'i dilte përpara.

- Pyetni, ku vajti konti? - tha.

Shërbëtori iu përgjigj që konti kishte vajtur në stallë.

- Më porositi t'ju them se, në dëshironi të dilni, karroca do kthehet shpejt.

- Mirë. Pa prisni. Do shkruaj një pusullë. Jepjani Mihailit t'ia çojë në stallë. Po shpejt, ama.

U ul në tryezë dhe i shkroi:

"Fajin e kam unë. Kthehu në shtëpi, duhet të shpjegohemi. Të lutem e të falem, eja, po më mbyt frika".



E mbylli zarfin dhe ia dha shërbëtorit.

Kishte frikë të rrinte vetëm, doli nga dhoma e saj, shkoi në dhomën e vajzës.

"Jo, ai nuk është më ai që ka qenë! Ku janë ata sy kaltëroshë që më shihnin me aq dashuri, ku është buzëqeshja joshëse dhe e druajtur?" Ky ishte mendimi i parë që i erdhi kur pa vajzën topolake, faqekuqe, me kaçurrelat e dendura të zeza, në vend të Seriozhës që priste të shihte ashtu e hutuar dhe e përhumbur siç ishte. Vajza e vogël qe ulur te tryeza, përplaste fort tapën e shishes dhe shihte të ëmën me ata sytë e zinj si kokrra kulumbrie. Pasi iu përgjigj pyetjes së anglezes si ishte me shëndet dhe e njoftoi se nesër do niseshin për në fshat, Ana u ul pranë vajzës, ia mori tapën nga dora dhe e vërtiti në të sajën. Kukurisma gazmore, gjallëria e lëvizjeve, mënyra si i vrenjti dhe i shtroi vetullat i kujtoi Vronskin; mezi e përmbajti dënesën, u çua dhe doli e çmeritur. "Mos vërtet çdo gjë mori fund? Jo, e pamundur! - tha me vete. - Ai do kthehet. Por ç'shpjegim do më japë për atë buzëqeshje, për atë gjallërim pas bisedimit me *atë*? Po edhe në mos ma shpjegoftë, do ta besoj; në mos e besofsha, s'më mbetet tjetër veçse... këtë s'dua ta bëj".

Pa orën, kishin kaluar dymbëdhjetë minuta. "E ka marrë pusullën, është duke ardhur... Pas dhjetë minutash do jetë këtu... Po në mos ardhtë? Jo, s'ka se si. S'duhet të më shohë me sy të përlotur, po shkoj të lahem. Po për të krehur, qeshë krehur?" - e pyeti veten. S'i kujtohej, preku flokët me dorë. "Qenkam krehur, po kur? S'e mbajtkam mend". Iu afrua pasqyrës së tualetit. "Po kjo, kush është?" - pyeti veten duke u parë në pasqyrë. Që andej i doli përpara fytyra e përflakur me kapakët e skuqur, me sytë që lëshonin një vezullim të çuditshëm, që e shihnin të çmeritur e të çakërdisur. "Unë të jem!" - tha me dëshpërim e habi dhe befas ndjeu të puthurat e tij, u drodh, shkundi supet. Ngriti dorën, e çoi te buzët dhe e puthi.

"Ç'është kështu? Mos po çmendem?" - pyeti veten dhe ashtu zvarrë-zvarrë shkoi në dhomën e gjumit, ku Anushka po bënte rregullimet e përditshme.

- Anushka, - i tha. Qëndroi para saj krejt e përhumbur dhe e pa me një shikim të mjegulluar, pa ditur ç't'i thoshte.

- Donit të vinit te Daria Aleksandrovna, - ia kujtoi shërbëtorja si ta kishte kuptuar atë që donte t'i thoshte.

- Te Daria Aleksandrovna? Po, do shkoj.

"Duhen pesëmbëdhjetë minuta për të vajtur dhe po aq për të ardhur.

Duhet të jetë nisur, tani do vijë. - Pa orën. - Po si iku kështu? Si më la kështu? Si i rrihet pa u pajtuar?" Iu afrua dritares, pa rrugën. Ishte koha që duhej të vinte. Por, mos e kishte llogaritur keq? Përsëri shtiu në mendje sa kohë i duhej që të ishte këtu. Kur po i afrohej orës së madhe, që të verifikonte në e kishte mirë orën e saj të dorës, dëgjoi zhurmën e rrotave; pa nga dritarja, ishte pajtoni i tij. Qëndroi në pritje, dëgjoi zëra te porta, por askush s'po i ngjiste shkallët. Kishte ardhur vetëm shërbëtori që i çoi pusullën. Vajti tek ai.

- Kontin s'e gjeta, kishte vajtur në stacionin e Nizhegorodit.

- Ç'thua? Si?... - e pyeti Mihailin faqekuq, që tërë shend e verë ia dorëzoi zarfin me pusullën.

"Epo, nuk është se e mori dhe nuk erdhi," - e qetësoi veten.

- Çoje këtë zarf në fshat, te kontesha Vronskaja. E di ku bie? Jepja në dorë dhe më sill përgjigje, - i tha Mihailit.

"Po unë këtu si do bëj? - tha me vete. - Do shkoj te Dolli, ndryshe, lojta mendsh. Po mund edhe t'i bëj një telegram."

U ul në tryezë dhe i shkroi këtë telegram: *"Duhet të bisedojmë. Ejani sa më shpejt."*

U vesh. Pa në sy Anushkën e qetë, trashaluqe. Në sytë e saj të vegjël gri vuri re hidhërimin e thellë për zonjën që vuante.

- Anushkë, shpirte, ç'të bëj? - e pyeti Ana përmes dënesjes dhe u lëshua e dërrmuar në kolltuk.

- Po pse shqetësoheni aq shumë, Ana Arkadievna? Gjëra që ndodhin janë. Dilni e bëni një shëtitje, do ju largohen mendimet e liga, - i tha shërbëtorja.

- Mirë thua, po dal njëherë, - tha Ana e qetësuar disi. U ngrit dhe, duke dalë, e porositi: - Në ardhtë përgjigjja kur s'jam këtu, ma dërgo te Daria Aleksandrovna... Po jo, do kthehem shpejt.

"Po, duhen larguar tërë këto mendime, duhet bërë diçka, duhet dalë, duhet ikur nga kjo shtëpi," - i tha vetes e shqetësuar seriozisht nga të rrahurat e forta të zemrës; doli me ngut nga shtëpia dhe u ul në pajton.

- Për ku urdhëroni? - e pyeti Pjotri, duke u ulur në pope.

- Në Znamenkë, tek Obllonskët.

## XXVIII

Atë mëngjes ra një shi i imët, i dendur dhe tani qielli qe i kthjellët, moti kishte çelur. Çatitë me llamarinë, pllakat e trotuareve, gurët e kalldrëmit, rrotat dhe mbulesat e karrocave shkëlqenin dhe vetëtinin në diellin e majit. Ora ishte tre, koha kur rrugët gumëzhinin nga gjallëria.



Ana qe rehatuar në qoshen e pajtonit luksoz, që përkundej lehtë mbi balestrat e fushkëta; kuajt e shpejtë, të përhimtë e tërhiqnin me lehtësi e hijeshi; zhurma e pareshtur e rrotave ia nanuriste mendimet vrunduj-vrunduj; e gjendur në ajrin e pastër, në ndikimin e mbresave të reja, Ana zuri ta përfytyronte gjendjen e saj krejt ndryshe nga ç'i qe dukur pak më parë në shtëpi. Mendimi i vdekjes s'po e tmerronte dhe s'po i ngjallte angështi, vdekja nuk po i dukej e pashmangshme si pak më parë. Po e qortonte veten për atë farë poshtërimi, që i kishte lejuar vetes. "Po e lus të më falë. Iu nënshtrova me gjithsej. E mora mbi vete tërë fajin. E pse? Pse pa të unë nuk rrokam dot?" Dhe pa u futur në shpjegime e hamendësime si mund të rronte pa të, Ana zuri të lexonte tabelat e dyqaneve. "Zyrë dhe depo. Dentist. Po, Dollit do ia them të gjitha. Nuk para e ka qejf Vronskin. Turp është, e dhimbshme është, por për t'ia treguar do ia tregoj. Dolli më do, do ia dëgjoj fjalën. Nuk do t'i përulem, s'do e lejoj të më heqë për hunde. Filipovi, simitexhi, - lexoi një tabelë. - Thonë se e çojnë deri në Peterburg brumin. Uji këtu në Moskë është shumë i mirë. Ja dhe puset e Mitishit. Byrektore". Dhe Ana kujtoi atë kohë të largët, kur ishte shtatëmbëdhjetë vjeçe, udhëtimin që kishin bërë në manastirin e shën Triadhës. "Unë isha, vallë, me ato duar të kuqe? Sa shumë gjëra që atëherë më dukeshin të mrekullueshme, krejt të paarritshme, tani më duken pa ndonjë vlerë; kurse ato që ishin atëherë shkuan. Pse a mund të më shkonte në mendje në ato kohë të largëta, që mund të katandisesha kështu, t'ia lejoja vetes këtë poshtërim të përbindshëm? Sa shumë do krekoset e do ngrefoset kur ta lexojë atë pusullë! Ama, edhe unë di si ta mbroj veten. Sa erë të keqe që mban kjo boja. E pse ndërtojnë dhe bojatisin tërë kohën? Stoli të modës," - lexoi një tabelë dyqani. Një burrë e përshëndeti, ishte i shoqi i Anushkës. "Parazitët tanë, - tha me vete fjalët që i përsëriste shpesh Vronski. - Tanët? E pse tanët? Sa keq që s'e shkul dot nga rrënjët të kaluarën. Për të shkulur s'e shkul dot, por për të kujtuar mund të mos e kujtosh. Edhe unë këtë do bëj". Solli në mendje jetën me Aleksei Aleksandroviçin, atë ajo e kishte fshirë tanimë nga kujtesa. "Dolli do mendojë që jam duke e lënë dhe burrin e dytë, ndaj s'ka për të më dhënë të drejtë. Por, mos vallë, jam duke kërkuar të më japin të drejtë? Unë këtë s'e dua! Nuk mundem!" - nëpërdhëmbi dhe i erdhi për të qarë. Sakaq, i shkrepi dëshira të dinte përse qeshnin këto dy vajza. "Nga dashuria qeshin. Nuk e dinë sa e pikëllueshme është, sa poshtëruese... Bulevardi dhe fëmijët. Tre

djelmosha vrapojnë si të kenë hipur në kal. Seriozha! Po e humbas, nuk kam për ta kthyer. Në rast se s'kthehet tek unë, e humba. Ai mund të jetë vonuar në tren dhe tani është duke ardhur. Përsëri poshtërim kërkon! - i foli vetes. - Do shkoj te Dolli dhe do ia tregoj të gjitha, do ia them copë: "Jam fatkeqe, mirë më bëhet, vetë e kam fajin, por, sidoqoftë, jam fatkeqe, më ndihmo!". Ah! Këta kuaj, kjo karrocë! Sa e shpifur më duket vetja në të! Të gjitha të tijat janë! Por nuk do t'i shoh më!"

Duke menduar fjalët që do t'i thoshte Dollit dhe duke e cfilitur nergut zemrën, edhe kështu të brengosur, Ana ngjiti shkallët e jashtme.

- Ka njeri në shtëpi? - e pyeti portarin.

- Është Katerina Aleksandrovna Levina, - iu përgjigj ai.

"Kiti! Ajo Kiti, me të cilën kishte rënë në dashuri Vronski, - ndërmendi Ana. - Ajo, të cilën ai e kujtonte me dashuri. I vjen keq që s'u martua me të. Kurse mua më kujton me urrejtje dhe është penduar që u lidh."

Motrat po bisedonin si duhej ushqyer fëmija. Për të pritur mysafiren doli vetëm Dolli.

- Nuk paske ikur? Kisha bërë mendje të vija tek ti, - i tha. - Mora një letër nga Stiva.

- Edhe ne morëm telegram, - ia ktheu Ana dhe pa përreth mos ia zinte gjëkund syri Kitin.

- Më shkruan që s'po mundet dot ta kuptojë dëshirën e vërtetë të Aleksei Aleksandroviçit. Por shkruan edhe këtë tjetrën: nuk do të kthehet pa ia shkulur përgjigjen.

- Më duket që s'je vetëm? Po letrën a mund ta lexoj?

- Jam me Kitin, - tha Dolli e turbulluar. - Është në dhomën e fëmijëve. Ka qenë shumë e sëmurë.

- Kam dëgjuar. Po letrën mund ta lexoj?

- Po vete ta sjell. Nuk shkruan që nuk pranon, përkundrazi, Stiva ka shpresë, - i tha Dolli, që kishte ndalur te shtalku i derës.

- Kurse unë as shpresë nuk kam e as s'ka ç'më duhet, - i tha Ana.

"Si kështu? Mos e quan se do u poshtëroka po të takohet me mua kjo Kiti? - e pyeti veten Ana kur mbeti vetëm. - Ndoshta ka të drejtë. Veç, është e pahijshme për të, që ka qenë e dashuruar me Vronskin, të ma punojë kështu, edhe në pastë të drejtë. E di që në gjendjen time s'ka si më pret asnjë grua e ndershme. E di që kur e hodha atë hap e bëra therorveten time dhe çdo gjë timen. E bëra për hir të tij! Po ç'm'u desh që erdha? Veten e rëndova, po ndihem më keq se më parë. - Dëgjoi pëshpërimën e motrave në dhomën tjetër. - E ç'mund t'i tregoj tani Dollit? T'ia bëj zemrën mal Kitit që jam aq fatkeqe, të kërkoj pjesëmarrje në gjendjen time? Jo. Po as Dolli nuk do më kuptojë. S'kam pse i tregoj. Do të dëshiroja ta shihja Kitin dhe t'i lija të kuptonte sa shumë që i përbuz dhe i përçmoj të gjithë, se mua tani për askënd e për asgjë nuk më bëhet vonë."



Dolli erdhi me letrën në dorë. Ana e lexoi dhe ia ktheu me fjalët:

- Ato që shkruan i dija. As që më interesojnë tani.

- Po pse? Unë, përkundrazi, kam shpresë, - tha Dolli dhe e pa me kureshtje. Kurrë ndonjëherë s'e kishte parë aq të drobitur e të pezmatuar.

- Kur do ikësh? - e pyeti.

Ana vështronte përpara me sytë e picërruar e të mjegulluar dhe nuk iu përgjigj.

- Po Kiti, mos po fshihet nga unë? - e pyeti me shikimin nga dera, e kuqe flakë në fytyrë.

- Ç'janë këto që thua? Po ushqen me gji foshnjën, s'ia zë gjirin, po e mësoja... U gëzua shumë kur i thashë, - foli si me shtrëngim e drojë Dolli, që s'e kishte për zakon gënjeshtrën. - Po, ja ku erdhi.

Kur mori vesh që ishte Ana, Kiti nuk donte t'i dilte, por Dolli ia mbushi mendjen. Kjo i mblodhi të gjitha forcat dhe i doli; iu afrua e skuqur në fytyrë, i zgjati dorën.

- Gëzohem që ju shoh, - i tha me zë të dridhur.

Dukej tejet e tallazitur nga furtuna që i qe ngritur përbrenda; veten e shihte të pushtuar nga armiqësia për këtë grua të keqe, por edhe nga dëshira e përdëllestares për t'u treguar zemërbutë e mëshirëplotë me të; veç, kur pa fytyrën e bukur dhe aq tërheqëse të Anës, armiqësia iu zhduk në çast.

- Nuk do të habitesha edhe po të mos dëshironit të takoheshit me mua. Tanimë u mësova me këto. Keni qenë e sëmurë? Paskeni ndryshuar shumë, - i tha Ana.

Kiti e ndjeu qëndrimin armiqësor të Anës; e shpjegoi me gjendjen e saj; dikur Ana atë e kishte dashur dhe e kishte mbajtur me pekul; i erdhi keq për Anën.

Folën për sëmundjen, për fëmijën, për Stivën, por, dukej ashiqare që Anën asgjë s'e interesonte.

- Erdha të të takoja para se të nisesha, - i tha Ana Dollit duke u ngritur.

- Kur do niseni?

Në vend që t'i përgjigjej, Ana iu kthye Kitit.

- Jam shumë e gëzuar që ju pashë, - i tha me një buzëqeshje të

lehtë. - Shumë fjalë të mira kam dëgjuar për ju, nga të katër anët, deri edhe nga burri juaj. Ishte për një vizitë tek unë dhe më pëlqeu shumë. - Dukej sheshit që këto fjalë ia tha me qëllim të keq. - Ku është?

- U kthye në fshat, - iu përgjigj Kiti lulëkuqe në fytyrë.

- I bëni shumë të fala nga unë, patjetër, mos harroni.

- Nuk do harroj! - përsëriti me naivitet Kiti, duke e parë me ngushëllim drejt në sy.

- Lamtumirë, Dolli!

E puthi Dollin, i shtrëngoi dorën Kitit dhe doli nxitimthi.

- Është ajo që ka qenë, gjithmonë mahnitëse. Ç'bukuri e rrallë është kjo e saj! - tha Kiti kur Ana kishte ikur. - Veç, seç kishte në të diçka që të ndjell keqardhje. Të këput shpirtin kur e sheh!

- Vërtet, sot seç kishte diçka të veçantë tek ajo, - tha Dolli. - Kur e përcolla në korridor, m'u duk që nga çasti në çast do shkrehej në vaj.

## XXIX

Ana u ul në karrocë në gjendje shpirtërore më të rënduar, se ajo që kishte patur kur erdhi. Sfilitjeve të mëparshme iu shtua ndijimi i gruas së braktisur nga të gjithë, të poshtëruar sy të gjithëve. Kjo u vërtetua katërcipërisht në qëndrimin e Kitit ndaj saj.

- Ku dëshironi të shkoni, në shtëpi? - e pyeti Pjotri.

- Po, në shtëpi, - iu përgjigj Ana. As që po e mendonte se ku po shkonte.

"Si më shihnin ashtu: edhe me habi, edhe me frikë, por edhe me kërshëri. Po ai atje, për çfarë po u tregon me aq zjarr shokëve? - tha me vete, kur pa një grumbull kalimtarësh që po bisedonin. - A mundet, vallë, njeriu t'ia shpalosë tjetrit atë që ndrydh në zemër? Këtë desha të bëja para Dollit, por më mirë që s'e bëra. Me siguri që do e ngazëllente fatkeqësia ime. Kuptohet, do bënte çmos ta fshihte, por që do gëzohej që e pësova, këtë s'e dyshoj; se ajo kurdoherë ma ka patur zili dashurinë, kënaqësinë, lumturinë që ma mbushte shpirtin. Kurse Kiti edhe më shumë, do i fërkonte duart e gëzuar. E vura re, s'i shpëton gjë syrit tim të mprehtë. Se ajo e di që u tregova më shumë nga ç'duhet e dashur me të shoqin. E bren xhelozia dhe e mbyt urrejtja. Për më tepër që më përbuz. Në sytë e saj jam grua e ligë. Por, po të isha ashtu siç mendon ajo, do ia kisha prishur mendjen të shoqit... Kur të doja dhe sa të doja. Të them të drejtën, desha ta provoja... Ja, ky këtu duket i kënaqur nga vetja, - mendoi, kur pa një trashaluq që po vinte në drejtim të saj, duke pandehur që e njihte Anën, ngriti kapelen mbi tullën që i shndriste, por ra squk, kur u bind që u gabua. - Më mori për ndonjë të njohurën e vet. Kurse unë as veten s'e njoh, vetëm oreksët e mia njoh, siç shprehen francezët. Kurse ata atje lëpihen apo s'lëpihen, duke shijuar atë akullore të peshtirë. Ja ata po, ata veten e njohin, - mendoi duke parë dy kalamaj me akullore në dorë. - E kush nga ne s'i ka qejf ëmbëlsirat, gjërat e shijshme? S'kemi çokollata, hamë akulloren e pështirë. Ja dhe Kiti: s'e shtiu dot në dorë Vronskin, u martua me Levinin. Më zilepset dhe më urren. Ne të gjithë e urrejmë njëri-tjetrin: unë urrej Kitin, Kiti më urren mua. Kjo është më se e vërtetë. *Tjutkini, coiffeur. Je me fais coiffer par* [1] Tjutkini... Do ia them këtë kur të vijë, - tha me vete dhe vuri buzën në gaz. Sakaq, iu kujtua që s'kishte kujt t'i tregonte diçka që ishte për të qeshur. - Po asgjë të tillë nuk shoh, që të më bëjë për të qeshur, që të më gëzojë. Vetëm pështirosje ndiej. Po bien kambanat e meshës mbrëmësore, ai tregtari atje bëri kryqin, me sa zell që e bëri, sikur trembet mos humbet diçka. E ç'duhen tërë këto kisha, këto kambana, këto mashtrime? Vetëm për të mbuluar urrejtjen për njëri-tjetrin, njëlloj si ata karrocierët atje që po zihen e shahen me aq egërsi. Jashvini thotë: "Ai kërkon të më lërë pa këmishë, dhe unë gjithashtu. Kjo është e vërteta e madhe e jetës."

Në këtë e sipër, duke harruar, madje, deri gjendjen që e priste, Ana u gjend para portës së shtëpisë. Portari, që i doli përpara i kujtoi që kishte nisur për tek *ai* letrën dhe telegramin.

- Ka ndonjë përgjigje? - e pyeti.

- Të shoh, - i tha ky dhe gjeti zarfin e vogël në formë katrori me telegramin brenda. "Nuk mund të vij para orës dhjetë. Vronski," - lexoi ajo.

- Po shërbëtori me letrën nuk u kthye?

- Jo, nuk është kthyer, - iu përgjigj portari.

"Kur qenka kështu, e di unë ç'duhet të bëj, - mërmëriti e pushtuar nga një shkulm i ri zemërimi i papërcaktuar dhe nga një mllef i papërmbajtshëm për hakmarrje. I ngjiti me vrap shkallët. - Do i vete vetë. Do ia zbraz të gjitha para se të largohem përgjithmonë prej tij. Kurrë, askënd s'e kam urryer aq sa urrej atë!" - turfulloi me dhëmbët shtrënguar. Kur pa kapelen e tij në varëse, i shkuan mornica neveríe nëpër trup. S'i shkoi fare në mendje që lajmi i marrë ishte vetëm përgjigje e telegramit, që i kishte dërguar, letrën ai ende s'e kishte marrë. E përfytyroi si bisedonte i qetë, në qejf të vet me të ëmën dhe me Sorokinën,

1) *Tjutkini floktar. I rregulloj flokët te (fr.)*

si skërmitej kur e kujtonte në ç'gjendje e kishte lënë. "Po, duhet shkuar, dhe sa më parë më mirë," - e vendosi pa e ditur as vetë se ku do shkonte e ç'do arrinte. Donte ta shkarkonte sa më parë nga shpirti barrën e rëndë të këtyre ndjenjave të çakërdisura dhe të hardallosura, donte të largohej sa më parë nga kjo shtëpi ogurzezë. Shërbëtorët, muret, orenditë, çdo gjë e kësaj shtëpie i kallte krupën, ia ngrinte nervat, ia përforconte angështinë, e shtypte si ndonjë mollok që i kishte rënë përsipër. "Duhet nisur për në stacionin e trenit, duhet shkuar atje ku është ai dhe i duhet përveshur." Pa orarin e trenave. Treni i mbrëmjes nisej në orën tetë e dy minuta. "E arrij." Urdhëroi të mbreheshin kuaj të rinj, vuri në valixhe ç'i nevojitej gjatë qëndrimit disa ditor. E dinte që s'do kthehej më në këtë shtëpi. Si në kllapi e përpunoi në mendje planin e veprimeve: pas ndodhisë në stacion apo në çifligun e konteshës, do i hipte trenit të Nizhegorodit dhe do zbriste në qytetin më të parë.

Dreka qe e shtruar në tryezë; Ana iu afrua, i mori erë bukës, djathit, por shtrembëroi buzët nga pështirosja. I nxiti shërbëtorët të bënin gati karrocën dhe doli. Hija e shtëpisë e mbulonte krejt rrugën, pasdreka ishte e kthjellët, dielli ende i ngrohtë. Si Anushka, që po e përcillte me plaçkat në dorë, si Pjotri, që po ngarkonte ç'duhej për rrugë në karrocë, si karrocieri tërë hundë e buzë, që po e nisnin me aq ngut, i dukeshin të neveritshëm, ia cysnin nervat me lëvizjet që bënin dhe me fjalët që thoshin.

- Pjotr, s'kam më nevojë për ty, - i tha.

- Po biletën kush do jua blejë? - e pyeti ky.

- Po mirë, hip. Bëj si di, - i tha e dalldisur.

Pjotri zuri vend në popen e karrocës, drejtoi trupin dhe i tha karrocierit t'i çonte në stacionin e trenit.

## XXX

"Ja, përsëri jam ajo e para! Përsëri i kuptoj të gjitha!" - i tha vetes Ana me t'u nisur karroca dhe me t'u lëkundur e rrokullisur nëpër gurët e kalldrëmit. Përsëri njëra pas tjetrës filluan t'i vagëllojnë në kokë mbresa nga më të ndryshmet.

"E ç'ishte ajo që pashë të fundit fare? - pyeti veten. - *Tjutkini, coiffeur?* Jo, s'ishte kjo. Ah, m'u kujtuan fjalët e Jashvinit: lufta për ekzistencë dhe urrejtja janë të vetmet që i lidhin njerëzit. Jo, kot e keni që shkoni, - tha me vete, kur pa një karrocë të tërhequr nga katër kuaj, të



mbushur me të rinj, që shkonin për piknik jashtë qytetit. - As qeni, që keni marrë me vete, nuk ka ç'ju bën. S'dilni dot nga vetja juaj". Ktheu kokën andej nga shihte Pjotri dhe pa një punëtor të dehur të bërë tapë, që përkundej e pengohej, të shoqëruar nga një polic. "Ja dhe ky, të harrohej deshi, por e pësoi, - tha me vete. - Ja, dhe ne me kontin Vronski s'e arritëm dot atë që dëshironim, ndonëse patëm jo pak shpresë." Ishte hera e parë që Ana hodhi dritën, që e bënte t'i shihte si dinte ajo gjërat në marrëdhëniet e veta me Vronskin; më parë, me vetëdije e kishte shmangur këtë dritë shkëlqimtare. "Ç'kërkonte tek unë? Jo aq dashurinë, sa ledhatimin e sedrës dhe kënaqjen e sqimës," - mendoi. Solli në mendje fjalët e tij kohët e para të dashurisë së tyre, shprehjen e fytyrës, që shëmbëllente aq shumë me atë të langoit të shtruar. Tani kjo po vërtetohej. "Ashtu ishte, në atë kohë kërkonte të arrinte ngadhënjimin e asaj që ia kënaqte sqimën. Sigurisht, kishte dhe dashuri, por pjesa më e madhe ishte ledhatim sedre nga suksesi i arritur. Mburrej me mua. Tani kjo s'është më. S'ka me se të mburret, përkundrazi, i skuqet faqja nga turpi. E mori ç'deshi nga unë, tani s'i duhem më. Iu bëra barrë, por përpiqet të mos tregohet i pandershëm në marrëdhëniet me mua. Kurse mbrëmë i shpëtoi goja, tha se e do shkurorëzimin dhe martesën, për t'i dhënë fund kësaj gjendjeje të papërcaktuar. Se për të dashur ai më do, por si? *The zest is gone.* [1] Kurse ky këtu bën çmos që t'i habisë të gjithë, është tejet i kënaqur nga vetja, - tha kur pa shërbëtorin faqekuq të kalëronte e kapardisej hipur në doriun e zotërisë, që po e çonte në stërvitje. - Po, unë për të nuk jam më ajo që isha në fillim. Në largohem, do gëzohet në thellësi të shpirtit." Dhe kjo nuk ishte një hamendje e saj, e shihte qartë në dritën shkëlqimtare, që e lejonte të shihte e të zhbironte kuptimin e jetës dhe të ndriçonte marrëdhëniet ndërmjet njerëzve.

"Dashuria ime sa vjen e bëhet më e zjarrtë dhe prej egoisteje, kurse dashuria e tij sa vjen e shuhet, ndaj dhe largohemi nga njëri-tjetri, - vijoi Ana arsyetimet e veta. - Dhe kjo s'ka si ndreqet. Për mua ai është fillimi dhe fundi i gjithçkaje, unë kërkoj që të jetë gjithë më shumë imi, vetëm imi, ndërsa ai do si e si të largohet nga unë. Ne e nisëm për t'u bashkuar, për t'u shkrirë në një, kurse më pas zumë të largoheshim në mënyrë të papërmbajtshme. Tatëpjeta që ka zënë, s'ka si ndalet. Ai më thotë që s'kam asnjë arsye të jem xheloze; edhe unë vetë ia kam thënë vetes jo një herë këtë; por ja që nuk është e vërtetë. Xheloze unë nuk jam, unë jam e pakënaqur. Por... - Ana shtangu e befasuar nga mendimi që i erdhi në kokë, u rrëqeth dhe ndërroi vendin në karrocë. - Sikur të

*1) I ka ikur shija, lezeti. (ang.)*

mundja të isha diçka më shumë se dashnore, që ka ashk të pashuar për ledhatimet e tij?... Por ja, që as nuk mundem e as nuk dua të jem ndryshe nga kjo që jam. Me nepsin tim të pangopur po i ngjall neveri, kjo më nervozon e tërbon: kjo kështu është dhe ndryshe s'ka si të jetë. Unë e kuptoj fort mirë përse ka filluar të më gënjejë për marrëdhëniet dhe synimet ndaj Sorokinës, përse më thotë që s'ndien kurrgjë për Kitin, që s'ka për të më tradhëtuar kurrë. Ma thotë për të më qetësuar, por ja që unë nga kjo s'po ndihem e lehtësuar. Se, siç i kuptoj unë marrëdhëniet tona, në rast se do tregohet i mirë dhe lajkatar me mua pa më dashur, vetëm nga ndjenja e detyrës, kjo do ishte njëqind herë më keq, ku e ku më keq se ky nervozizëm që po më tërbon. S'do ishte jetë, por ferr! Dhe pikërisht kjo po ndodh. Ka kohë që s'më dashuron më. Kurse aty ku mbaron dashuria, fillon urrejtja... Këto rrugët këtu s'i paskam parë ndonjëherë. Sa shumë shtëpi që paska... dhe njerëz sa shumë... S'kanë të numëruar dhe që të gjithë e urrejnë njëri-tjetrin... Po ta zëmë se më plotësohet dëshira që të jem e lumtur. Atëherë si? Do e kem shkurorëzimin, do e kem Seriozhën, do martohem me Vronskin." Mendimi për shkurorëzimin i lindi përfytyrimin e Aleksei Aleksandroviçit: sytë e vegjël, gjysmë të mbyllur, pa jetë, si të shuar e të vagëlluar; damarët mavi në duart e bardha, zëri piskamë, gishtërinjtë eshtakë që i kërciste kohë pas kohe; solli në mendje ndjenjën që i kishte bashkuar, që po ashtu quhej dashuri dhe iu mbush trupi me pupurriqa, u drodh e çmeritur. "Domethënë, do ndahem nga burri dhe do martohem me Vronskin. Po si, Kiti s'ka për të më parë si më pa sot? Do më shohë. Po Seriozha nuk do vazhdojë të pyesë si qëndron puna e dy burrave të mi? Do vazhdojë. Po ndërmjet meje dhe Vronskit ç'lloj ndjenje do të jetë ajo që do lindë? A është e mundur të sigurohet, nuk them liria, por qetësia, t'i jepet fund sfilitjeve? Jo e jo! - i tha vetes pa pikën e lëkundjes. - Nuk është e mundur. Ne po na ndan jeta: unë atë e bëj të palumtur, ai mua më bën të mjerë; as ai e as unë nuk kemi si ndryshojmë. Përpjekjet për rregullim shteruan, e mori ferra uratën. Ja, atje tej është një grua e varfër me fëmijën. Pandeh që njerëzve u vjen keq për të. Po ne kemi lindur në këtë botë për të urryer shoqishoqin, për të munduar veten dhe të tjerët. Gjimnazistë janë dhe këta që ecin të qeshur, të çlirët? Po Seriozha? - pyeti veten. - Kam shkuar me mendjen që e kam dashur, më bëhej zemra mal nga ledhatimet e tij, ndihesha nënë e lumtur. Po ja që jetova dhe s'jetova keq edhe larg tij, dashurinë e tij e këmbeva me dashurinë e këtij tjetrit dhe pikën e keqardhjes nuk ndieva, veç, për aq kohë sa e ndieja veten të kënaqur nga kjo dashuria tjetër." - Dhe Ana kujtoi me neveri atë që e quajti "kjo dashuria tjetër". U ndje e vetëkënaqur nga qartësia e kristaltë, me të cilën ishte duke e parë jetën e saj dhe të të tjerëve. "Të tillë jemi ne, njerëzit, ngado që të hedhësh sytë; edhe unë, edhe Pjotri, edhe Fjodori, karrocieri, edhe ai tregtari atje, edhe ata që jetojnë buzë Vollgës. Kudo e kurdoherë të njëjtat gjëra përsëriten," - tha me vete Ana, kur iu afruan ndërtesës së ulët të stacionit të Nizhegorodit dhe drejt tyre u sulën hamenjtë.

- Biletën t'ua blej deri në Obirallovkë? - e pyeti Pjotri.

Anës i kishte dalë fare nga mendja për ç'punë qe nisur, mezi e kuptoi pyetjen që i bëri shërbëtori.

- Po, - i tha dhe i zgjati kuletën me para. Si mori në dorë çantën e vogël të kuqe, zbriti nga karroca.

Kur po hynte bashkë me të tjerët në sallën e klasit të parë, zunë t'i kujtohen hollësitë e gjendjes, ndërmendi vendimet e mundshme dhe u lëkund në zgjedhjen e më të përshtatshmit. Dhe përsëri, herë shpresa e herë dëshpërimi ia lënduan plagën e hapur në zemër. Tek rrinte e kërrusur në pritje të trenit, shihte me përçmim ata që hynin e dilnin (të gjithë i dukeshin ca palavi), mendonte si do mbërrinte në stacion dhe do merrte pusullën e tij, por e përfytyronte atë edhe duke iu ankuar së ëmës për vuajtjet e veta (pa e çarë fare kokën për vuajtjet e saj), pastaj përfytyronte takimin me të në dhomën e tij, merrte me mendje fjalët që do i thoshte. Herë i thoshte vetes që jeta mund të kishte qenë edhe më e lumtur, herë thoshte me vete sa shumë e mundonte si dashuria ashtu dhe urrejtja për të dhe herë vinte dorën në zemër që ta qetësonte, ngaqë i përpëlitej si zog.

## XXXI

U dëgjua zilja, hynë disa burra të rinj, të shëmtuar, të shthurur, zhurmaxhinj, por edhe të etur për të parë ç'përshtypje bënin me sjelljen e tyre; hyri edhe Pjotri, i veshur me uniformë shërbëtori, me fytyrë të mpitë, kafshërore, kaloi mespërmes sallës dhe qëndroi në këmbë para Anës, i gatshëm për ta shoqëruar deri te vagoni. Burrat shthuranikë heshtën si me komandë kur Ana u kaloi pranë dhe doli në platformën e trenit, njëri seç i pëshpëriti tjetrit për të, kuptohet, ndonjë fëlliqësi i tha. Ana ngjiti shkallët e vagonit dhe u gjend fillikat vetëm në kupe, u ul në divanin dikur të bardhë, por tani të lerosur e të ndotur si mos më keq; vuri pranë çantën që u përkund lehtë mbi sustat e divanit dhe sakaq zuri

vend. Pjotri me të qeshurën e leshkos i tundi kapelen para dritares, duke i uruar rrugë të mbarë; kurse shoqëruesi i pasjellshëm përplasi fort derën e vagonit dhe e mbylli me reze. Një zonjë e shëmtuar, e veshur me fustan të gjatë, të fryrë te vithet (Ana e përfytyroi lakuriq dhe u lebetit sa shumë e shëmtuar duhej të ishte), bashkë me të bijën, që qeshte si me pahir, kaluan me të shpejtë poshtë dritares.

- Katerina Andrejevna i ka të gjitha, *ma tante!* [1] - i tha vajza me zë të lartë.

"Edhe vajza po aq e shëmtuar qenka dhe u petulloka," - tha me vete Ana. Që të mos shihte më njeri, u çua dhe u ul te dritarja përkarshi, nga ku nuk dukej platforma. Një muzhik i ndyrë dhe zhelan, me një kasketë të zhyer, nga e cila i dilnin jashtë tufa flokësh të pakrehur dhe të palarë, kaloi poshtë dritares së saj dhe u kërrus për të parë nën rrotat e vagonit. "Seç më kujton ky muzhik shëmtaraq," - tha me vete Ana. U drodh, i kaluan mornica nëpër trup kur e gjeti çfarë: ishte muzhiku i ëndrrës së llahtarshme, që i qe fanitur disa herë; fërgëlloi nga frika dhe vajti te dera e vagonit, që sapo e kishte hapur shoqëruesi i trenit, për të lënë të hynin disa udhëtarë.

- Mos doni të dilni? - e pyeti.

Ana nuk i ktheu përgjigje. Shoqëruesi dhe udhëtarët s'e vunë re shprehjen e tmerrit në fytyrën e saj të mbuluar me vel. U kthye në vendin e mëparshëm dhe u ul. Një burrë me të shoqen u ulën në divanin karshi dhe, ashtu fshehtas, por me shumë vëmendje, i shihnin fustanin. Anës që të dy i kallnin krupën. Burri e pyeti në e lejonte të ndizte një cigare, dukej sheshit, e bëri më tepër për t'i hapur muhabet, sesa për t'i marrë leje. Si mori pëlqimin e saj, burri i foli frëngjisht të shoqes dhe i tha se më tepër ia kishte qejfi t'i fliste se sa të pinte duhan. Folën e thanë gjithfarë marrëzirash, enkas që ajo t'i dëgjonte. Ana e pikasi menjëherë që i qenë mërzitur njëri-tjetrit dhe deri e urrenin shoqishoqin. E si të mos i përçmoje ca syfete si këta, ca njerëz të gjymtuar; sipas mendimit të saj, ata të tillë ishin.

Ra zilja e dytë, u dëgjuan zhurma, britma, tollovi, të qeshura. Ana e shihte që askush nuk kishte ndonjë arsye për të qenë i gëzuar, ndaj iu ngritën aq keq nervat, sa u bë gati të mbyllte veshët. U dëgjua, më në fund, dhe zilja e tretë, pas saj një fërshëllimë bilbili, ulërima e lokomotivës dhe treni u nis. Burri bëri kryqin. "Po sikur ta pyesja, çfarë nënkupton me atë që bëri?" - tha me vete Ana dhe e pa me ligësi. Nga dritarja përkundruall pa njerëzit që kishin ardhur në stacion për të përcjellë

1) teto (fr.)



të dashurit e tyre, dukeshin sikur po shkonin prapa. Duke u tundur sipas një ritmi të caktuar në vendtakimet e shinave, vagoni ku ishte ulur Ana kaloi përbri murit të gurtë, përbri vagonave të tjerë; rrotat filluan të rrotulloheshin më shpejt dhe kumbimi i tyre në vendtakimin e shinave u bë më i shtruar; rrezet e diellit në perëndim hynë në vagon dhe era zuri të lodronte me perdet. Ana i harroi ata që ishin ulur me të në kupe dhe, duke u lëkundur ashtu lehtë e duke thithur me ëndje ajrin e freskët, u zhyt përsëri në mendime. "E për çfarë po mendoja në karrocë? Hë, ja për çfarë: s'kam si e marr me mendje një gjendje të tillë, kur jeta nuk është mundim e sfilitje; se ne të gjithë prandaj dhe jemi krijuar, që të vuajmë; se këtë ne e dimë që të gjithë, veç, secili me mënyrën e vet përpiqet ta gënjejë veten. Por, ç'të mbetet të bësh, kur e sheh me sytë e tu të vërtetën?"

- Po njeriut ndaj dhe i është dhënë arsyeja, për ta flakur tej atë që e shqetëson, - tha zonja në gjuhën frënge. Dukej e kënaqur nga kjo që shprehu, gjestet, me të cilat e shoqëroi, e treguan më së miri këtë.

Fjalët e saj i bënë jehonë mendimeve të Anës. "Për ta flakur tej atë që e shqetëson," - përsëriti me vete Ana. Pa të shoqin faqekuq dhe kokoroç, pastaj të shoqen thatime dhe verdhacuke, me sa dukej të sëmurë, dhe e pikasi që gruaja e hiqte veten sikur nuk e kuptonin, kurse i shoqi ia përkrahte këtë mendim që kishte për veten. Anës iu duk sikur ua shihte si në pëllëmbë të dorës jetën e kaluar, sikur ua njihte skutat e shpirtit, duke ua ndriçuar ajo vetë. Por në to nuk kishte asgjë interesante, ndaj vazhdoi të merrej me zhbirimet vetjake.

"Ashtu është, mua jeta më shqetëson, dhe më shqetëson shumë, edhe arsyeja ma thotë, që unë atë ta flak tej. E pse të mos e shuash qiririn, kur s'ke ç'të shohësh më? Kur të është pështirosur çdo gjë, të vjen ndot të shohësh ata që të rrethojnë? Por si ta bësh? Po shoqëruesi ç'paska që vrapon ashtu? Po ata djemtë në vagonin tjetër përse bërtasin? Ç'thonë? Pse qeshin? Gjithçka gënjeshtër është, e rreme është, është mashtrim e ligësi!..."

Kur treni po i afrohej stacionit, Ana u ngrit, doli te dera bashkë me udhëtarët e tjerë, por u mundua të qëndronte sa më larg, si të kishin lebrën. Zbriti në platformë, u përpoq të kujtonte ç'e kishte sjellë këtu, ç'duhej bërë? Kur kishte qenë në shtëpi, çdo gjë e kishte përfytyruar të lehtë dhe të thjeshtë; tani, e ndodhur në këtë tollovi njerëzish të pështirë dhe të urryer, nuk po arrinte dot ta merrte në dorë veten dhe të bënte atë që duhej herë. Në fillim iu afruan me vrap disa hamenj për t'i marrë plaçkat, pastaj iu afruan disa djelmosha, që përplasnin fort takat, e panë,

folën me zë të lartë fjalë të pahijshme. Ndërkaq, Anës iu kthjellua në kokë vendimi që kishte marrë: do e vazhdonte udhëtimin, po të mos kishte ndonjë lajm nga Vronski. Ndaloi një hamall, e pyeti mos dinte të kishte ardhur ndonjë karrocier me pusullë nga konti Vronski?

- Nga konti Vronski? Po ishte një këtu pak kohë më parë. Kishte dalë për të pritur princeshën Sorokina me të bijën. Po karrocieri që pyesni si është në të dukur? - e pyeti.

Ndërkohë, Mihaili, karrocieri faqekuq dhe qejfpaprishur, veshur shik me uniformën mavi me zinxhir në xhepat e jelekut, me sa dukej, i vetëkënaqur që po e çonte në vend porosinë që kishte marrë, iu afrua dhe i zgjati pusullën. E mori me dorën që i dridhej dhe zemrën që i rrihte fort para se ta hapte e ta lexonte.

"Më vjen shumë keq që pusulla jote s'më gjeti në stallë. Do jem aty në orën dhjetë," - i shkruante Vronski me shkrimin shpejt e shpejt.

"Po. Këtë e prisja!" - i tha Ana vetes dhe u ngërdhesh me ligësi.

- Mirë, shko në shtëpi tani, - i tha me zë të shuar karrocierit. Zemra po i rrihte aq fort, sa s'po mundej të mbushej me frymë. "Jo, nuk të lë të më mundosh kështu," - mendoi. Këto fjalë qortimi nuk ia drejtoi atij, as vetes, por atij që e detyronte të vuante dhe eci nëpër platformë në drejtim të kundërt me stacionin.

Dy shërbëtore, që po ecnin në platformë kthyen kokën për ta parë, diçka thanë me zë të lartë për tualetin e saj. "Dantella të vërteta," - tha njëra. Djelmoshat s'po e linin të qetë. I afroheshin, e shihnin drejt në fytyrë, diç bërtisnin duke qeshur në mënyrë krejt të panatyrshme, pastaj largoheshin. Shefi i stacionit, që kaloi aty pranë e pyeti në do shkonte gjëkundi. Djalka që shiste limonadë nuk po ia hiqte sytë. "O perëndi! Ku të futem?" - mendoi Ana dhe eci e eci më tej nëpër platformë, drejt fundit të saj. Disa zonja me fëmijë, që u takuan me një burrë me syze dhe që po flisnin me zë të lartë, të gëzuar heshtën kur e panë t'u kalonte pranë. Ajo e shpejtoi hapin dhe u largua, qëndroi në fundin e platformës. Po vinte një tren mallrash. Gulçima e lokomotivës dhe gjëmimi i rrotave mbi shina mbuluan çdo zhurmë tjetër dhe Anës iu duk sikur po udhëtonte përsëri në tren.

Dhe befas, iu kujtua njeriu, që kishte shtypur treni atë ditë që ishte takuar për herë të parë me Vronskin; e kuptoi ç'duhej të bënte. Zbriti me çape të lehtë, të shpejtë disa shkallina, që të çonin nga pompa e ujit te shinat dhe ndali fare pranë trenit që po afrohej. Pa poshtë vagonave, vështroi frenat dhe zinxhirët lidhës, rrotat e mëdha prej gize të vagonit të parë, që po rrokulliseshin ngadalë dhe me sy u përpoq të përcaktonte mesin e largësisë ndërmjet rrotave të para dhe të pasme dhe çastin kur kjo pikë do të gjendej përpara saj.



- "Atje! - i tha vetes, duke parë hijen e vagonit mbi traversat e mbuluara me rërë e pluhur qymyri. - Atje, mu në mes; do ta ndëshkoj atë dhe do shpëtoj nga të gjithë dhe nga vetja ime".

Deshi të hidhej në mesin e vagonit të parë, të atij që kishte përballë, por çanta e vogël, që bëri ta hiqte nga kyçi i dorës e pengoi, u vonua, mesi i vagonit kaloi. Duhej të priste vagonin tjetër. Ndjeu si e pushtoi një ndjenjë si ajo që provonte sa herë që hidhej për t'u larë dhe bëri kryqin. Gjesti, që i ishte bërë zakon që në fëmijëri i ngjalli në shpirt një varg kujtimesh të vashërisë dhe të fëmijërisë, kur, befas, errësira që ia kishte mbuluar qenien u davarit dhe për një çast jeta i vezulloi para syve me të gjitha gëzimet e kaluara. Veç, vazhdoi të mos ia shqiste sytë rrotave të vagonit tjetër, që po i afrohej. Dhe pikërisht në atë çast, kur mesi i largësisë ndërmjet dy rrotave i erdhi përballë, e hodhi tej çantën e kuqe, mblodhi kokën në supe, ra nën vagon, mbështetur mbi duar dhe me një lëvizje të lehtë, si të bëhej gati për t'u ngritur përsëri, ra në gjunjë. Dhe po atë çast u tmerrua nga kjo që po bënte. "Ku jam? Ç'po bëj kështu? Përse?" Deshi të ngrihej, të hidhej pas, por një gjë e madhe, e pamëshirshme e goditi në kokë, e hodhi plasur në kurriz, e tërhoqi zvarrë. "M'i fal të gjitha, o perëndi!" - tha duke ndier që çdo përpjekje ishte e kotë. Muzhiku shkurtabiq, mjekërshprishur, duke mërmëritur punonte pllakën e hekurit mbi të. Edhe qiriri, në dritën e të cilit kishte lexuar librin e jetës, plot e përplot me ankthe, gënjeshtra, hidhërime dhe ligësi, lëshoi një dritë që s'kishte qenë kurrë aq e fortë, i ndriti gjithçka që më parë kishte qenë në errësirë, pastaj kërciti, u venit dhe u shua përgjithmonë.

# Pjesa e Tetë

## I

Kishin kaluar pothuaj dy muaj. Ishte mesi i verës, bënte vapë. Sergei Ivaniçi vetëm tani po bëhej gati të ikte nga Moska. Kishte me se të mburrej: para një viti ishte botuar studimi, frut i punës gjashtëvjeçare. Libri quhej: "Një provë mbi parimet dhe format e qeverisjes në Evropë dhe në Rusi". Hyrja dhe disa fragmente të librit ishin botuar në një të përkohshme, kurse pjesët e tjera Sergei Ivaniçi ua kishte lexuar njerëzve të rrethit të vet, pra, e kishin parë dritën në publik, e prapëseprapë, Sergei Ivaniçi shkonte me shpresën që jehona e tij të ishte e madhe dhe libri të shënonte një kthesë në lëmin e shkencës, të paktën të bënte bujë në botën e diturisë. Para se ta botonte, autori e kishte ripunuar me kujdes dhe tani e gjeje në tregun e librit.

Vërtet që Sergei Ivanioviçi në dukje s'pyeste njeri për përshtypjet që u bënte libri, vërtet që u përgjigjej si pa qejf shokëve që interesoheshin të dinin ecurinë e tij, por i ndiqte me vëmendje përshtypjet që bënte në shoqëri, ndiqte me sytë katër ç'shkruhej për të. Veç, javët kalonin dhe ndonjë kushedi çfarë s'po thuhej; miqtë e tij, specialistë dhe shkencëtarë, folën në të rrallë, siç duket, nga mirësjellja, por lexuesi i gjerë as që e zuri në gojë veprën. Për më tepër, ngjarjet e ditës e kishin gllabëruar opinionin shoqëror.

Po bëhej më se një muaj që shtypi heshtte, e kishte përllogaritur saktë sa kohë duhej për leximin dhe hartimin e recensave, por ato s'po



dukeshin, ndërkohë që muajt kalonin. Vetëm në gazetën satirike "Brumbulli i Veriut", në një fejton për këngëtarin Drabanti, të cilit i kishte ikur zëri, thuheshin disa fjalë përçmimi për librin e Koznishevit, duke e cilësuar si libër të dënuar nga fati për t'u vënë në lojë.

Më në fund, muajin e tretë, u botua në një revistë një artikull. Sergei Ivaniçi e njihte autorin, e kishte takuar te Gollubcovi. Ishte penë e fortë, por pa ndonjë kulturë të madhe dhe me reputacion të dyshimtë. Sergei Ivaniçi s'kishte kurrfarë respekti për autorin, por shkrimin e lexoi me ashk; artikulli ishte i tmerrshëm: librin ai e kishte kuptuar së prapthi, copat e cituara i kishte zgjedhur me aq shkathtësi, saqë kush nuk e kishte lexuar librin (atë askush s'e kishte lexuar), dilte që s'qe gjë tjetër veç grumbull fjalësh bombastike, kurse autori dilte që ishte fare kaqol. Ishte i mbushur me romuze mendjemprehta, të tilla, që do ta gajasnin Sergei Ivaniçin, po të mos ishte fjala për librin e tij, kurse tani iu ngritën përpjetë leshtë e kokës nga tmerri. Nuk kishte as pikën e dyshimit që shkrimi ishte bërë me qëllime të mbrapshta.

"Mos e kam fyer me ndonjë fjalë të pakujdesshme?" - pyeti veten Sergei Ivaniçi. Iu kujtua si e kishte korrigjuar në përdorimin e një fjale, duke ia vënë në dukje injorancën, e kuptoi arsyen e mllefit.

Pas artikullit mbretëroi një heshtje varri; u bë e qartë se vepra gjashtëvjeçare, që e kishte shkruar me aq dashuri e mundim, kaloi pa lënë asnjë gjurmë. Më e keqja ishte që s'po dinte ku t'i përdorte tërë ato energji; bisedimet në sallone, diskutimet në mbledhje, konferenca e kongrese, në komitete dhe gjithkund tjetër i zinin vetëm një pjesë të kohës, i mbetej dhe jo pak kohë e lirë.

Për fatin e tij të mirë, pikërisht në këtë kohë plasi çështja sllave, Sergei Ivaniçi ishte pionier i saj, iu përkushtua me devotshmëri. Në rrethet ku vërtitej flitej vetëm për çështjen sllave dhe luftën e Serbisë. Ato që deri më sot bëheshin sa për të vrarë kohën, tani zunë të bëheshin në dobi të sllavëve. Ballot, koncertet, gostitë, dollitë, tualetet, çdo lloj veprimtarie kishte ngjyresën e përkrahjes së çështjes sllave. Kishte në këtë mes dhe shumë nga ato që s'i miratonte: lëvizja e madhe po bëhej zbavitje mode, shumëkush po përfshihej nisur vetëm nga përfitimi vetjak. gazetat botonin deri gjepura, vetëm e vetëm për të tërhequr vëmendjen e lexuesit; vinte re që në rreshtat e parë qëndronin britmaxhinjtë dështakë, njerëz të pakënaqur, që ngjanin si kryekomandantë pa ushtri, si ministra pa ministri, si gazetarë pa gazeta, si prijës partiakë pa militantë. Hidheshin edhe mendime të papeshuara e deri qesharake, por entuziazmi i përgjithshëm ishte premtues. Gjakderdhja e ortodoksëve

dhe e vëllezërve sllavë ngjallte pjesëmarrje në fatin e të përvuajturve dhe indinjatë e urrejtje kundër përndjekësve. Heroizmi i serbëve dhe i malazezëve ngjalli në mbarë popullin dëshirën për t'i ndihmuar vëllezërit jo me fjalë, por me vepra. "Shpirti i popullit mori shprehje," - tha me këtë rast Sergei Ivaniçi. Iu kristalizua mendimi që çështja sllave po shënonte fillimin e një epoke të re. Iu përkushtua me mish e me shpirt, e harroi librin. Qe aq shumë i zënë, sa s'po gjente kohë t'u përgjigjej letrave të shumta dhe kërkesave që i vinin. Pranverën dhe një pjesë të verës i kaloi i zënë me punë. Në korrik u bë gati të nisej në fshat te i vëllai. Do rrinte vetëm dy javë. U gëzua sa më s'bëhet, kur pa që edhe këtu, në fshatin rus, vlonte entuziazmi popullor, nga i cili qenë pushtuar banorët kryeqytetas dhe të qyteteve të tjera. Bashkë me të erdhi dhe Katavasovi, që i kishte dhënë fjalën Levinit se do t'i bënte një vizitë.

## II

Sergei Ivaniçi me Katavasovin zbritën nga karroca dhe hynë në stacionin hekurudhor të Kurkut, ku panë një gjallëri të pazakontë; fill pas tyre ia behën katër karroca me vullnetarë. Zonjat i pritën me lule; të shoqëruar nga turma e përcjellësve, iu drejtuan platformës. Njëra nga zonjat, që kishte ardhur enkas për të pritur vullnetarët, e pyeti Sergei Ivaniçin frëngjisht:

- Erdhët për t'i përcjellë?

- Jo, jam vetë për udhë, princeshë. Po shkoj me pushime te vëllai. Vini shpesh për të përcjell? - e pyeti me një nënqeshje të lehtë.

- Kështu duhet, - iu përgjigj kjo. - E vërtetë është që u bënë tetëqind vetë? Malvinski s'më beson.

- Më shumë, - i tha Sergei Ivaniçi.

- E shihni? Kisha të drejtë! - u hodh përpjetë nga gëzimi. - Po ndihmat, e vërtetë është që bëhen mbi një milion?

- E vërtetë është, princeshë.

- Po lajmi i fundit, që përsëri i thyen turqit, i vërtetë është?

- Po, i vërtetë, - ia ktheu Sergei Ivaniçi.

- Po këtë e dini? Një djalë i ri, i pashëm ka kërkuar të shkojë vullnetar, por se përse i nxjerrin pengesa. Për të interesohet Lidia Ivanovna. Një pusullë e juaja do rregullonte çdo gjë.

Sergei Ivaniçi e pyeti për të dhënat dhe pa e zgjatur u ul e shkroi pusullën.



- E dini që konti Vronski, aq i njohur... udhëton në këtë tren? - i tha princesha me pamjen e ngadhënjyeses, kur Sergei Ivaniçi i dorëzoi pusullën.

- Me këtë tren thoni?

- E pashë me këta sy. E përcjell e ëma. Është gjëja më e mirë që mund të bënte.

- Sigurisht.

Ndërkaq, grumbulli i vullnetarëve u dynd në sallën e stacionit, ku ishte shtruar një drekë për nder të tyre. Shkuan pas tyre, dëgjuan zërin e lartë të një zotërie, që me gotën në dorë po i përshëndeste vullnetarët. "Për t'i shërbyer besimit, njerëzimit, vëllezërve tanë. Keni me vete bekimin e nënës Moskë! Urra!" - thirri.

Salla gjëmoi nga "urra"-ja e vullnetarëve. Një valë e re të sapoardhurish hyri në sallë me aq vrull, sa mend e morën me vete edhe zonjën entuziaste.

- Hë, princeshë? E shihni? - tha Stepan Arkadiçi, i qeshur dhe i gjallëruar nga galdimi i përgjithshëm, që sikur mbiu aty nga vorbulla e turmës. - Fjalë zemre tha! I lumtë! Ah, Sergei Ivaniç! Mirë do bënit të thoshit disa fjalë për t'u dhënë zemër vullnetarëve. Ju flisni aq bukur! - i tha me një buzagaz të ëmbël, që shprehte edhe respekt, edhe vetëpërmbajtje.

- Jo. Jam vetë për udhë.

- Ku kështu?

- Në fshat, te vëllai.

- Do e takoni time shoqe. I kam dërguar letër, por ju do e shikni më parë, i thoni *all right*.[1] Asgjë më tepër. Ah, po. I thoni edhe që u emërova anëtar i "Komisionit..." Ajo do ta kuptojë. E dini, janë *les petites miseres de la vie humaine*,[2] - i tha princeshës si duke u shfajësuar. - Mjagkaja, jo Liza, por Bibishi dërgon një mijë pushkë dhe dymbëdhjetë infermiere. Ju thashë?

- Kam dëgjuar, - iu përgjigj përtueshëm Koznishevi.

- Më ardhka keq që po niseni, - i tha Stepan Arkadiçi. - Nesër shtrojmë drekë për nder të dy vullnetarëve të shquar. Burra e treguan veten, apo jo princeshë? - tha duke iu drejtuar zonjës.

Princesha s'i ktheu përgjigje, vetëm pa Koznishevin. Dukej që donin ta hiqnin qafe, por Stepan Arkadiçi as që donte t'ia dinte. Shihte i vetëkënaqur pendën në kapelen e princeshës, pastaj e hidhte shikimin rreth e rrotull, si të donte të kujtonte diçka. Kur pa një zonjë që po

*1) çdo gjë në rregull (ang.)*
*2) hallet e vogla të jetës (fr.)*

kalonte me një tabaka në dorë, e thirri dhe hodhi një pesërubëlshe.

- S'i shoh dot me mospërfillje këto tabaka, gjersa kam të holla në xhep, - tha. - I dëgjuat lajmet? U lumtë malazezëve!

- Ç'thoni kështu! - thirri kur princesha i tha që Vronski nisej me këtë tren. Vetëm për një çast në fytyrë iu duk trishtimi, por pas një minute, kur me çap të lehtë, sikur kërcente dhe duke fërkuar basetat shkoi në dhomën ku ishte Vronski, sikur i kishte harruar tërë ata lot të hidhur që kishte derdhur mbi kufomën e së motrës. Për të tani Vronski ishte hero dhe shok i vjetër.

- Të meta ka, por hakun s'ke pse ia ha, - i tha princesha Sergei Ivaniçit, kur Obllonski u largua. - Kokë e këmbë rus është, është sllavian. Veç, them që Vronskit s'ka për t'i ardhur mirë kur ta shohë. Më dhimbset ai njeri. Bëjini shoqëri në këtë udhëtim, - e porositi princesha.

- Në m'u dhëntë rasti.

- Nuk e kam dashur kurrë, por me këtë që po bën, i lan gjynahet. Jo vetëm që po shkon vullnetar, por mban një togë me shpenzimet e veta.

- Kam dëgjuar.

Ra zilja e parë, njerëzit u grumbulluan para derës.

- Ja tek është! - tha princesha dhe tregoi në drejtim të Vronskit. Ishte i veshur me pardesy të gjatë, të lehtë, në kokë mbante kapele të zezë me strehë të gjerë. Obllonski i shkonte përbri dhe bisedonte me gjallëri. Vronski i vrenjtur dhe i pezmatuar shihte drejt përpara, si të mos e dëgjonte ç'i thoshte Stepan Arkadiçi. Me sa dukej, pas fjalëve të Obllonskit u detyrua të shihte nga ajo anë, ku ishte princesha me Sergei Ivaniçin, ngriti pak kapelen dhe i përshëndeti së largu. Fytyra e gurosur e tregonte të plakur dhe të përvuajtur. Kur iu afruan vagonit, Vronski la të hipte e ëma dhe ngjiti shkallët pas saj.

Në platformë buçiti himni: "Zot, ruaje carin", pastaj u dëgjuan britmat: "Urra! Zhivio!" Njëri nga vullnetarët, një gjatovinë hollak me gjoks të futur përbrenda, djalë fare i ri, u përkul jashtë dritares më shumë se të tjerët dhe tundte mbi krye kapelen prej cohe dhe një tufë me lule. Përbri tij nxorën kokën në dritare dy oficerë, më tutje u duk një burrë i moshuar mjekrosh, që tundte kasketën e ndotur.

## III

Si u nda me princeshën, Sergei Ivaniçi hipi bashkë me Katavasovin në vagonin e mbushur plot dhe treni u nis. Në stacionin e Caricinit vullnetarët i përshëndeti kori i djemve, kënduan himnin "Lavdi Rusisë!". Vullnetarët edhe këtu nxorën kokat në dritare, kurse Sergei Ivaniçi, që ishte marrë shumë me ta dhe ishte mësuar me këtë entuziazëm të tyre, s'u ndie. Katavasovi, që bënte jetë të mbyllur, prej shkencëtari, nuk kishte parë kurrë vullnetarë, u habit i befasuar dhe shprehu dëshirën të njihej nga afër me ta. Sergei Ivaniçi e këshilloi të shkonte në vagonin e klasit të dytë dhe të bisedonte. Katavasovi bëri si i thanë.



I gjeti vullnetarët të mbledhur në fundin e vagonit, disa rrinin ulur e këndonin, të tjerët bisedonin me zë të lartë, e ndienin vëmendjen e udhëtarëve të tjerë dhe të Katavasovit që sapo hyri. Më i gjallëruar dukej gjatovina me kraharorin gropë. Kishte pirë dhe ashtu shatra-patra po u tregonte shokëve ç'i kishte ndodhur me dyqanin. Përkarshi rrinte një oficer i moshuar, që kishte veshur një fanellë uniforme të gardës austriake. E dëgjonte tregimin me buzë në gaz dhe përpiqej ta qetësonte folësin. Një i tretë, veshur me uniformë artilieri, rrinte pranë tyre mbi një valixhe. Një tjetër flinte. Katavasovi u afrua dhe u foli. Mësoi që gjatovina ishte tregtar i pasur moskovit, e kishte bërë fyt pasurinë, kur ende s'ishte njëzet e dy vjeç. Katavasovit nuk i pëlqeu fare: ishte shëndetlig, i llastuar dhe lapërdhar; i dehur siç ishte, krekosej e mburrej me heroizmat e pabëra, por që e prisnin. Edhe oficeri në lirim s'i la përshtypje të mirë, iu duk nga ata që i kanë provuar të gjitha. Oficeri i artilerisë, përkundrazi, i pëlqeu shumë. Ishte djalë i thjeshtë, i qetë, i shihte me dashamirësi shokët që mburreshin me heroizmat që i prisnin, kurse vetë nuk nxirrte asnjë fjalë nga goja. Pyetjes së Katavasovit, ç'e shtynte të nisej për në Serbi, iu përgjigj thjesht:

- Të gjithë po venë. Edhe serbët duhen ndihmuar. Janë gjynah.

- Kanë nevojë për artilierë, - i tha Katavasovi.

- Pak kam shërbyer artilier, mund të më caktojnë edhe në këmbësori, po edhe në kavaleri.

- Nuk besoj, kanë nevojë për artilierë, - i tha Katavasovi dhe e mori me mendje që do kishte gradë të lartë, sepse ishte i moshuar.

- Jam junker në lirim, pak kohë kam qenë në artileri.

Përshtypja e përgjithshme nuk qe e mirë. Kur vullnetarët dolën në stacionin më të afërt për të pirë diçka, Katavasovi provoi të bisedonte me ndonjë për të verifikuar përshtypjen e vet. I foli një plaku trupvogël, që kishte mbajtur vesh ç'u bisedua.

- Sa shumë që ndryshojnë nga njëri-tjetri, kurse qëllimin e kanë të përbashkët, - tha në mënyrë të papërcaktuar, për ta bërë plakun të fliste.

Bashkëbiseduesi doli që ishte një ushtarak i vjetër, vullnetarët nuk

i pëlqenin, nuk i dukeshin njerëz për të qenë, donte t'i tregonte për njërin nga krahina e vet, që ishte pijanec dhe hajdut i regjur, nga ata që s'i fusin në derë, por ja që ishte regjistruar vullnetar, por nuk e bëri, sepse e dinte opinionin e përgjithshëm, nuk ishte e udhës të shaheshin vullnetarët, ndaj u mjaftua vetëm me shikimet domethënëse që i hodhi Katavasovit.

- E po, ata atje kanë nevojë për njerëz, - tha dhe i qeshën sytë e dinakut.

Folën për lajmet më të fundit nga fushat e betejës, por me paramendim shmangën thëniet për shpartallimin e turqve në të gjithë frontin se, në qenkësh kështu, kundër kujt shkonin të luftonin tërë këta vullnetarë? U ndanë pa ia shprehur njëri-tjetrit atë që mendonin.

Kur u kthye te Sergei Ivaniçi, Katavasovi zgjodhi shprehjet më mikluese për të lavdëruar vullnetarët.

Në stacionin e një qyteti të madh gjindja e njerëzve i priti vullnetarët me brohoritje; vajza me tabaka ndër duar mblidhnin ndihma, zonjat i përshëndesnin me tufa lulesh, i qerasnin në bufe, veç, entuziazmi nuk ishte ai i Moskës.

## IV

Sergei Ivaniçi doli nga vagoni për t'u shpirë. Dritarja e kupesë së Vronskit ishte e hapur, pa konteshën plakë, kjo e thirri.

- Po e përcjell djalin deri në Kurskë, - i tha.

- Dëgjova, - ia ktheu Sergei Ivaniçi që ndaloi poshtë dritares. - Veprim për t'u lavdëruar është! - tha kur pa që Vronski nuk ishte në kupe.

- E ç'të bënte tjetër pas asaj që i ndodhi?

- Ngjarje e tmerrshme! - i tha Sergei Ivaniçi.

- Unë e di ç'ka hequr! Po ju ejani te ne... Shpirti ma di ç'kam hequr! - përsëriti kontesha, kur Sergei Ivaniçi u ul në divan pranë saj. - As që e merrni dot me mendje! Gjashtë javë s'pranoi të fliste me njeri, hante vetëm ngaqë i lutesha unë. S'guxonim ta linim vetëm, ia hoqëm sendet, me të cilat mund t'i bënte ndonjë të keqe vetes. Se ju e dini, deshi ta vriste veten njëherë për shkakun e saj, - rrudhi vetullat, kur shqiptoi këto fjalë. - Kurse ajo mbaroi ashtu si duhej të mbaronte, një grua e ligë si ajo. Se ajo edhe vdekjen e zgjodhi të poshtër, të ulët.

- Nuk na takon neve ta gjykojmë, zonjë, - i tha Sergei Ivaniçi dhe



psherëtiu. - Por e kuptoj sa të rëndë e keni patur.

- Bashkë me tim bir ishim në çiflig. Na sollën një pusullë. Im bir i ktheu përgjigje. Askush se dinte që paska qenë në stacion. Atë mbrëmje më tregoi shërbëtorja që një zonjë ishte hedhur nën rrotat e trenit. Sa s'më ra pika, e kuptova që ishte ajo. Gjëja e parë që më doli vetiu nga goja ishte: atij të mos i thuhej, por i kishin thënë më parë. Në stacion kishte qenë karrocieri, i kishte parë të gjitha. I shkova me vrap në dhomë, ç'të shihja, s'ishte fare në vete. Pa i thënë kujt asnjë fjalë u nis për atje. Ç'i ndodhi atje, s'e di, e sollën si të vdekur, s'njihej. *Prostration complete,* [1] tha për të mjeku. Na u duk se u çmend. E ç'të tregosh! - tha kontesha dhe tundi krahun. - Kohë të tmerrshme kaluam! Sido që të thoni, grua e ligë ishte. E pse pasion e quani atë të sajin? Makth çmendurakeje ishte. Sikur donte të vërtetonte diçka të veçantë. Dhe e pësoi, veten e mori më qafë, por edhe dy burra, njëri më i mirë se tjetri.

- Po i shoqi? - e pyeti Sergei Ivaniçi.

- E mori vajzën. Kohët e para Aliosha qe si i hupte, as merrte e as jepte me njeri, por më pas u pendua; tani ajo që u bë, u bë, s'kthehet mbrapsht. Karenini ishte në varrim. Bëmë çmos që të mos shihej me Alioshën. Se për atë, për të shoqin, kjo vdekje ishte shpëtim, ia zgjidhi duart, kurse im bir i qe dhënë me mish e me shpirt. Hoqi dorë nga karriera, nga unë, kurse ajo ia bëri që ia bëri mbroçkullën, e hidhëroi për tërë jetën. Thoni ç'të doni, por vdekja e saj është vdekje prej gruaje të ligë, të pafe. Zoti më ndjeftë, por s'kam se si të mos e urrej kujtimin e saj, kur shoh sa shumë m'u pikëllua djali.

- Po tani si ndihet?

- Na ndihmoi Zoti me këtë luftën e Serbisë. Jam plakë, se kuptoj ç'ndodh, por për të ajo është dhuratë e Zotit. Kuptohet, për mua, si nënë që jam, është diçka e tmerrshme, por ajo që ka rëndësi është *ce n'est pas très bien vu à Petersbourg.* [1] Po s'kemi ç'bëjmë!... Vetëm kjo mund ta ngrejë përsëri në këmbë. Jashvini, shoku i tij, i la në kumar të gjitha dhe vendosi të nisej në Serbi. Erdhi te djali dhe ia mbushi mendjen. Tani vetëm për këtë mendon. Bisedoni me të, ju lutem, dua që të zbavitet. Pikë vreri është. Do ti, si për dreq, iu shpif edhe ajo e shkretë dhëmballë! Do gëzohet shumë kur t'ju shohë. Ju lutem, i shkoni, bisedoni me të!

Sergei Ivaniçi i tha se e bënte me kënaqësi dhe shkoi ta gjente.

*1) Dërrmim i plotë (fr.)*
*2) kjo shihet shtrembër në Peterburg (ang.)*

V

Në hijen mbrëmësore, pranë togut të plaçkave në platformën e stacionit të trenit, veshur me pardesynë e gjatë, me kapelen me strehë të gjerë rrasur në kokë, me duart në xhepa Vronski ecejakte si bisha në kafaz: bënte nja njëzet hapa dhe kthehej vrulltas. Sergei Ivaniçi iu afrua; Vronski s'e vuri re; tjetrit iu duk sikur nuk donte ta vinte re. Sido që ishte, Sergei Ivaniçi nuk hoqi dorë nga synimi për ta takuar. Në sytë e tij Vronski ishte një veprimtar i rëndësishëm i çështjes së madhe, e quante për detyrë të vetën ta përgëzonte për ndërmarrjen. Vronski ndali, e pa, e njohu dhe bëri edhe disa hapa në drejtim të Koznishevit, ia shtrëngoi fort dorën.

- Ndoshta për ju s'është i dëshirueshëm takimi ynë, - i tha Sergei Ivaniçi. - Ju pyes, a mund t'ju jem i dobishëm?

- Për mua asnjë takim nuk është i dëshirueshëm. Për mua asgjë të këndshme nuk ka më në këtë jetë, - ia ktheu Vronski.

- E kuptoj, ndaj dhe erdha, t'ju ofroj ndonjë shërbim, - i tha Koznishevi duke ia hetuar fytyrën e të përvuajturit. - Mos doni t'ju jap letër për Ristiçin, për Milanin?

- Jo, nuk dua! - i tha Vronski që u duk se me zor e kuptoi atë ç'iu tha. - Në s'jeni kundër, ecim pak. Në vagon të zihet fryma. Letër? Jo. Ju falemnderit; për të vdekur s'duhen rekomandime. Hë, në më rekomandoni te turqit... - tha dhe u skërmit kithët. Sytë i shprehnin përvuajtje dhe brengë.

- S'do ishte keq për ju të kishit të bënit me njerëz të ngritur. Por, si të doni. U gëzova shumë kur mësova për vendimin që morët. Emri juaj e nderon çdo vullnetar.

- Jam i përshtatshëm për këtë mision, sepse s'më dhimbset jeta. Kam forcë trupore për t'u vërsulur aty ku është më i dendur armiku, të vras ose të më vrasin. Më gëzon kjo, që kam përse e jap jetën, që jo se s'më duhet, por më është pështirosur. Ndokujt i sjell dobi, - tha Vronski dhe u shtrembërua në fytyrë nga dhimbja e fortë e dhëmballës.

- Do rilindni, ky është parashikimi im, - i tha Sergei Ivaniçi i prekur. - Shpëtimi i vëllezërve nga zgjedha është qëllim i lartë, edhe jeta flijohet. Zoti ju ndihtë, u vendostë paqja në shpirtin tuaj, - shtoi dhe i zgjati dorën.

Vronski ia shtrëngoi fort dorën.

- Si armë mund edhe të vlej, por si njeri jam vetëm një gërmadhë, - i tha Vronski duke vënë theksin në secilën fjalë.



Dhimbja e mprehtë e dhëmballës ia mbushte gojën me pështymë dhe s'e linte të fliste. Heshti duke parë rrotat e vagonave, që rrokulliseshin ngadalë mbi shina. Sakaq, një dhimbje therëse, e brendshme, ku e ku më e fortë se dhimbja e mprehtë e dhëmballës ia zhvendosi mendjen prej kësaj. Pamja e rrotave që rrokulliseshin i kujtoi *atë*, domethënë, ç'kishte mbetur prej saj, kur si i çmendur kishte hyrë në kthinën e stacionit hekurudhor, ku mbi një tryezë qe shtrirë trupi i saj i gjakosur, i pajetë; koka ishte e padëmtuar me gërshetat e trasha dhe kaçurrelat në tëmtha; në fytyrën e bukur, në buzët e kuqe gjysmë të hapura i kishte ngrirë shprehja e habisë, që të ngjallte keqardhje, kurse në sytë e mbetur hapur kjo shprehje të kallte tmerrin: ishte po ajo që kishte shoqëruar fjalët rrëqethëse se do pendohej, kur qenë grindur në shtëpi.

Tani Vronski u orvat ta përfytyronte si kishte qenë atëherë, kur e kishte takuar po në stacionin e trenit, me atë bukuri mahnitëse, misterioze, që kërkonte dhe dhuronte lumturi, e jo të rreptë dhe hakmarrëse, siç i kujtohej në çastet e fundit para tragjedisë. U përpoq të sillte në mendje minutat më të mira të kaluara me të, por ato minuta i mbulonte përfundimisht hidhërimi dhe pikëllimi i pangushëllueshëm. I kishte mbetur përgjithmonë vetëm kërcënimi i fundit, që tanimë kishte ngadhënjyer, kërcënimi që do të pendohej, ai mbeti i pashlyeshëm, ndonëse askujt s'i hynte në punë. S'po e ndiente më dhimbjen e dhëmballës, dënesat ia shtrembëruan fytyrën, qau me ngashërim.

Ecejaku disa herë heshturazi, nga Sergei Ivaniviçi te togu i plaçkave, e mori në dorë veten dhe tha me zë të qetë:

- Ç'kemi ndonjë lajm të ri për betejat? Turqit janë thyer tri herë, nesër pritet beteja vendimtare.

Folën edhe për proklamatën e mbretit Milan, për pasojat e rëndësishme që ajo mund të kishte dhe, pasi u dëgjua zilja e dytë, shkoi secili në vagonin e vet.

VI

Ngaqë nuk e kishte ditur me saktësi ditën e nisjes nga Moska, Sergei Ivaniçi s'e njoftoi të vëllain t'i çonte pajtonin në stacion. U nisën me një karro që e zunë me qira; të nxirë si arapë nga pluhuri, arritën në orën dymbëdhjetë në Pokrovsk. Kiti po rrinte me të atin dhe me të motrën në ballkon, e njohu kunatin, zbriti poshtë me të shpejtë për ta takuar. Levini nuk ishte në shtëpi.

- E si s'na çuat lajm? - i tha dhe i dha dorën Sergei Ivaniçit, pastaj i zgjati ballin që ta puthte.

- Erdhëm përbukuri dhe ju nuk ju shqetësuam, - iu përgjigj kunati. - Jam aq me pluhur, sa kam frikë t'ju prek. Kurse ju, - i tha me buzën në gaz, - si dhe më parë, po shijoni lumturinë në folenë tuaj të qetë, larg rrëmetit të qyteteve. Edhe Fjodor Vasiliçi, bëri si bëri, dhe e mbajti fjalën.

- Dhe s'jam arap, do lahem e do dukem përsëri ai që jam, - tha Katavasovi me shaka. Qeshi dhe iu dukën dhëmbët e bardhë.

- Kostja do gëzohet shumë. Ka vajtur deri në fshat. Tani kthehet.

- Gjithmonë i zënë me punë e duke shijuar lumturinë në folenë tuaj të qetë, - tha Katavasovi duke qeshur. - Kurse ne të qytetit, përveç Luftës së Serbisë, asgjë tjetër nuk shohim. Po miku im ç'mendim ka lidhur me këtë? Nuk besoj se mendon si gjithë të tjerët.

- Jo, pse? Edhe ai si të gjithë mendon, - tha Kiti duke parë paksa e turbulluar nga Sergei Ivaniçi. - Po dërgoj njeri ta thërresë. Kemi edhe babain këtu. Sapo u kthye nga jashtë shtetit.

Duke shfrytëzuar të drejtën për të lëvizur shpej, siç ia kërkonte natyra e saj e gjallë, Kiti urdhëroi të përgatitej banja, caktoi dhomat për mysafirët, porositi për ta mëngjesin dhe u kthye me vrap në ballkon.

- Ka ardhur Sergei Ivaniçi me profesor Katavasovin, - tha.

- Oh! Në këtë vapë! - tha princi.

- Baba, ai është shumë i mirë, Kostja e do shumë, - i tha Kiti me buzën në gaz, si duke iu lutur, kur vuri re shprehjen e qesëndisë në fytyrën e të atit.

- Po unë nuk thashë gjë.

- Dolli, shpirte, shko e rri pak me ta, - iu lut Kiti motrës. - Kanë takuar Stivën në stacionin e trenit, ishte shëndoshë e mirë. Po shkoj me vrap te Mitja, s'i kam dhënë gji që në mëngjes. Me siguri që është zgjuar, është zhurmëmadh ai. - Vajti me nxitim në dhomën e fëmijës.

Që fëmija ishte i uritur, e ndjeu nga qumështi që i kishte ardhur. E dinte që po bërtiste ende pa hyrë në dhomën e tij dhe s'u gabua. Ia dëgjoi zërin dhe e shpejtoi hapin; sa më shpejt ecte, aq më të forta dëgjoheshin britmat e tij. Zëri i dilte i mirë, prej të shëndetshmi, por kishte uri dhe e kishte humbur durimin.

- Ka shumë që qan djali? - e pyeti dadon dhe u ul në karrige për t'i dhënë gji. - Ma jep, ma jep shpejt. Po lëre, de, kapuçin, ia lidh më vonë!

Foshnja ulërinte nga uria.

- Po s'bëhen punët si thoni ju, moj zonjë! - i tha Agafia Mihaillovna, që në çdo orë të ditës e gjeje në dhomën e fëmijës. - Ka radhë çdo gjë. Ja, de, ja! - e qetësoi pa ia vënë veshin fjalëve të së ëmës.

Dadoja e ngriti dhe ia dha foshnjën të ëmës. Agafia Mihaillovna i shkoi pas e çelur nga dashuria e madhe që ndjente për të.

- Ka filluar të njohë! Për perëndi që më njohu, Katerina Aleksandrova, - tha Agafia Mihaillovna me zë të lartë, që të dëgjohej edhe pse bërtiste fëmija.

Por Kiti s'po e dëgjonte ç'i thoshte, dukej që e kishte humbur durimin, ashtu si i biri. Mezi e bëri foshnjën t'ia zinte gjirin. Dhe ja, më në fund, çdo gjë u rregullua, nënë e bir u qetësuan.

- I gjori fëmijë, është bërë qull me djersë, - pëshpëriti Kiti dhe ia ledhatoi ballin e lagur. - E nga e kuptoni që ju njeh? - pyeti duke parë vëngër sytë e fëmijës, që e shihnin me dinakëri, siç i dukej asaj, faqkat rozë, që futeshin përbrenda sa herë që thithte qumështin dhe dorën e vockël me pëllëmbë të kuqe, që e kthente sa andej-këndej.

- S'ka mundësi, - i tha Kiti. - Në ka filluar të njohë, të parën do më njihte mua.

Agafia Mihaillovna nguli këmbë në të sajën, që foshnja kishte filluar ta njihte.

Kiti qeshi lehtë, sepse, ndonëse i kishte thënë "s'ka mundësi" Agafia Mihaillovnës, zemra i thoshte që i biri i njihte dhe i kuptonte të gjitha, madje, dinte dhe kuptonte shumë gjëra që të tjerët as i dinin e as i kuptonin, kurse ajo vetë, mamaja e tij, kishte filluar t'i dinte e t'i kuptonte falë tij. Për Agafia Mihaillovnën, për dadon, për gjyshin, por edhe për të atin, Mitja ishte qenie e gjallë, që kërkonte vetëm kujdes fizik, kurse për nënën ai prej kohësh ishte qenie morale, me të cilën ajo qëkur kishte lidhur një varg marrëdhëniesh shpirtërore.

- Dale sa të zgjohet, por do ta shihni vetë si do i ndrisë fytyra vogëlushit; do çelet si dita me diell, - i tha Agafia Mihaillovna.

- Mirë, mirë, do ta shohim, - mërmëriti Kiti. - Tani ikni se po e zë gjumi.

## VII

Agafia Mihaillovna doli në majë të gishtave, dadoja uli perdet, dëboi mizat nga tyli i krevatit të vogël, nxori jashtë grerëzën që gumëzhinte në dritare, pastaj u ul dhe zuri t'i bënte fresk nënës dhe foshnjës me një degë mështekne që kishte filluar të vyshkej.

- Vapë e madhe! Plas derri! Dashtë Zoti e na dërgon një pikë shi, - tha.

- Po po. Sh-sh-shët... - i pëshpëriti Kiti, duke e përkundur foshnjën dhe duke ia mbajtur te kyçi doçkën, që i varej si e lidhur me pe të padukshëm, ndërkohë që ky herë i hapte dhe herë i mbyllte sytë. Dora e vockël, njomëzake po e tundonte shumë, donte t'ia puthte, por kishte frikë mos ia nxirrte gjumin. Më në fund, doçka nuk lëvizi më, sytë iu mbyllën, fytyra iu qetua. Vetëm në të rrallë i kapsallitte sytë i përgjumuar, e shihte të ëmën ashtu turbull me syçkat e zeza, të lagështa. Dadoja nuk po e tundte më degën e mështeknës, po dremiste. Për së largu dëgjohej zëri i princit plak dhe e qeshura e mbytur e Katavasovit. "Duket që u paska ngjitur muhabeti edhe pa mua, - tha me vete Kiti. - Sidoqoftë, s'është mirë që Kostja ende s'ka ardhur. Do ketë vajtur te kosheret. Atje e ka kokën. Më shumë te bletët rri se në shtëpi. Të vjen plasje. Por vete se i pëlqen, zbavitet. Po e shoh me humor të mirë këtë behar. S'durohej ajo limonti dhe zymti e përhershme e tij. Tip më vete është!..." - pëshpëriti Kiti dhe qeshi.

E dinte ç'e mundonte të shoqin: mosbesimi te Zoti. Por, sikur ta pyesnin në mendonte që në jetën e përtej varrit i shoqi nuk do të mundte dot ta shpëtonte shpirtin pa besimin te Zoti, Kiti do t'u përgjigjej që e dinte, veç nuk do ndihej fatkeqe nga kjo. Qe e bindur se për mosbesuesit nuk ka shpëtim shpirti, por qe po aq e bindur edhe se për atë vetë s'kishte më të dashur se shpirti i tij, ndaj e shihte me buzagaz qesëndie këtë mosbesim të tijin dhe i thoshte vetes që ishte qesharak.

"E ç'i lëçit tërë ata libra filozofie? - pyeste veten. - Në rast se këto çështje shkoqiten, domethënë se i ka të qarta. Në rast se nuk thuhet e vërteta, atëherë përse duhen lexuar? Se ai vetë thotë që do të dëshironte të besonte. Atëherë përse nuk beson? Me siguri, ngaqë mendon shumë dhe mendon shumë nga vetmia. Vetëm e sheh tërë kohën. Me ne s'ka si i ndan ato mendime. Ja, mysafirët do ta kuptojnë, veçanërisht Katavasovi. I pëlqen të debatojë me të", - tha me vete Kiti dhe atë çast shtiu në mendje ku do ishte më mirë ta vinte të flinte Katavasovin, veç apo bashkë me Sergei Ivaniçin. Dhe befas u drodh nga një mendim, që i erdhi atë çast dhe aq shumë, sa e ndjeu dhe Mitja: "Rrobalarësja më duket se ende s'i ka sjellë çarçafët e larë, gjithë sa kemi janë në përdorim. Po s'u kujdesa, ka rrezik që Agafia Mihaillovna t'i shtrojë Sergei Ivaniçit çarçafë të përdorur." Vetëm kur e mendoi i shkuan të dridhura nëpër trup. "Do kujdesem vetë për këtë", - e qetësoi veten dhe përsëri e çoi mendjen te çështja shqetësuese dhe me peshë: "Po, Kostja nuk është besimtar, - tha



me vete me buzën në gaz. "Po mirë, - e vazhdoi gjykimin. - Më mirë kështu, se si zonja Shtal, apo si ajo që desha të isha unë atëherë jashtë shtetit, shtiranik ai s'ka si të jetë." Mirësia dhe bujaria e të shoqit iu ravijëzuan në tërë bukurinë e tyre.

Dy javë më parë kishin marrë një letër nga Stepan Arkadiçi, në të cilën i shkruante Dollit se ishte penduar për gjithçka. E luste e i përgjërohej t'ia shpëtonte nderin, ta shiste pasurinë që të lante borxhet. Dolli qe bërë helm, të shoqin e urrente, e përbuzte, por edhe i vinte keq; i shkoi mendja ta ndante, por, më në fund, pranoi të shiste vetëm një pjesë të pasurisë. Kiti, me një buzagaz të përmalluare, kujtoi sa shumë qe prekurLevini nga kjo ndodhi, sa me kujdes e takt i pati thënë Kitit t'ia falte të motrës pjesën e vet të pasurisë, që asaj s'i kishte shkuar fare më mendje.

"E, ç'mosbesim është ai i tij? Me atë zemër që ka? Me atë frikë se mos lëndon ndokënd, deri dhe fëmijën? Çdo gjë për të tjerët, asgjë për vete! Kurse Sergei Ivaniçi mendon që kjo është detyrë e Kostjas, të jetë qeverisës i pasurisë së tij. Edhe motra po ashtu. Tani po merr në pekul edhe Dollin me fëmijët! Po fshatarët që s'e lënë të qetë, i kërkojnë këshillë si të jetë i detyruar t'u shërbejë? Kështu m'u bëfsh, or bir, edhe ti, si yt atë,"- mërmëriti Kiti dhe ia dha djalin dados pasi ia çiku lehtë faqen e vogël me buzë.

## VIII

Nga çasti kur kishte shqyrtuar problemin më madhor të njeriut, atë të lindjes dhe të vdekjes (që nga koha kur shihte të vëllain duke dhënë shpirt e pastaj deri në moshën tridhjetë e katër vjeç, që kur i lindi djali), Levini qe tmerruar jo aq nga vdekja, sesa nga jeta që s'e di nga vjen, ç'qëllime ndjek, për ç'arsye bëhet ky apo ai veprim, cila është natyra e saj. Kuptimet: organizmi, shpërbërja e tij, materia që shndërrohet, por nuk zhduket, ligji i ruajtjes së forcës, zhvillimi, ishin ato që ia zëvendësuan besimin e dikurshëm të kohës së rinisë. Këto kuptime dhe teoritë shkencore që lidheshin me to qenë të përshtatshme për të arritur në përfundime të caktuara logjike, por në çështjen e jetës dhe të vdekjes s'kishin ndonjë vlerë. Levini e ndjeu veten si ai që e këmben qyrkun e ngrohtë me pardesynë e hollë dhe që në ditën e parë me ngricë bindet me tërë qenien e tij e jo me gjykime të kota se është fare lakuriq dhe e pret vdekja nga të ftohtit.

Nga çasti i vdekjes së vëllait Levinin gjithnjë e më tepër po e mundonte

problemi i mosnjohjes së jetës, ndonëse vazhdonte të bënte jetën që kishte bërë më parë. Përveç kësaj, turbull po e ndiente se ato që ai i mbante për bindje, jo vetëm i vinin nga padija, por kishin një natyrë të tillë, që bëheshin pengesë për njohjen e asaj që dëshironte të njihte.

Në fillim, martesa me të gjitha gëzimet e saj ia kishte fashitur këto mendime, por tani, pas lindjes së fëmijës, por edhe para kësaj, që atëherë kur rronte në Moskë pa bërë asnjë punë, Levinit i punonte mendja gjithë më fort për të gjetur një zgjidhje të çështjes së mundueshme. Dhe problemin e shtronte kështu: "Në rast se nuk i pranoj përgjigjet që u jep krishtërimi pyetjeve të jetës, atëherë cilat janë përgjigjet e mia?" Në tërë arsenalin e bindjeve të veta ai jo vetëm nuk gjente kurrfarë përgjigjeje, por as edhe ndonjë gjë të ngjashme me përgjigjen. Ishte në gjendjen e njeriut, që i kërkon artikujt ushqimorë në dyqanet e lodrave apo të armëve. Tani, pa e kuptuar as vetë, në çdo libër që lexonte, në çdo bisedë që zhvillonte kërkonte të gjente diçka, që lidhej me këtë çështje madhore. Sidomos e habiste dhe e pezmatonte fakti që shumica e njerëzve të moshës dhe të rrethit të tij, që i kishin këmbyer bindjet e tyre lidhur me besimin, nuk shihnin asgjë të keqe në këtë, ndiheshin edhe të kënaqur, edhe të qetë. E pyeste veten: "Po a janë të sinqertë këta njerëz? Mos vallë vetëm shtiren të kënaqur dhe të qetë? Apo mos i kuptonin më mirë e i kishin më të qarta se ai përgjigjet që u jepte shkenca çështjeve shqetësuese?". Levini ua hetonte dhe ua studionte me kujdes pikëpamjet.

Veç, një gjë e kishte të qartë: ishte gabuar kur kishte besuar si dhe të gjithë të rinjtë e tjerë, shokë të tij të universitetit, që fesë i kishte kaluar koha, që ajo nuk ekzistonte më. Njerëzit e mirë, të afërt me të, besonin: edhe princi plak, edhe Sergei Ivaniçi, gratë pa përjashtim besonin; edhe e shoqja besonte njëlloj siç kishte besuar dhe ai vetë në të ritë e tij, besonte nëntëdhjetë e nëntë përqind e popullit rus, populli, jeta e të cilit i ngjallte respekt. Por vinte re edhe këtë : pas leximit të sa e sa librave kishte ardhur në përfundimin që autorët e tyre, pa shpjeguar kurrgjë, vetëm mohonin, ndërkohë që Levini vetë ishte krejt i sigurt që, pa u dhënë përgjigje shteruese pyetjeve kryesore, ishte e pamundur të jetohej. Merreshin me përpunimin e çështjeve anësore, të tilla si zhvillimi i organizmave, shpjegimi mekanik i shpirtit etj. Përveç kësaj, në kohën kur do lindte e shoqja, Levinit i ndodhi një ngjarje e jashtëzakonshme: ai, jobesimtari, i ishte lutur e falur Zotit dhe, kur po i lutej, besonte. Por kishte kaluar rreziku dhe s'kishte mundur t'i gjente asnjë vend në jetën e tij asaj gjendjeje shpirtërore që kishte përjetuar. S'e thoshte dot që atëherë kishte zbuluar të vërtetën, kurse tani gabohej, sepse sapo fillonte



të mendonte shtruar për atë që i ndodhi, çdo gjë bëhej çikë e thërrime; po ashtu, nuk mund të thoshte se atëherë kishte gabuar, e çmonte lart atë gjendje shpirtërore që kishte përjetuar; po ta konsideronte vetëm dobësi të çastit, do t'i përdhoste ato minuta aq mbresëlënëse. Po e mbyste mëdyshja zemërbrejtëse, përpiqej me gjithë shpirt dhe me të gjitha forcat, që t'i jepte sa më parë fund mëdyshjes.

## IX

Mendime si këto e mundonin dhe jo pak, kurrë s'i ndaheshin, ndonëse i vinin herë me forcë më të madhe e herë me forcë më të vogël. Lexonte dhe mendonte, por sa më shumë lexonte dhe mendonte, aq më larg e shihte veten nga qëllimi që i kishte vënë vetes.

Kohët e fundit, në Moskë dhe në fshat, pasi iu mbush mendja që përgjigjen nuk kishte për ta gjetur te materialistët, iu kthye e iu rikthye leximit të Platonit, Spinozës, Kantit, Shelingut, Hegelit dhe Shopenhaurit. Mendimet e këtyre filozofëve idealistë i dukeshin frytdhënëse, si kur i lexonte, ashtu dhe kur mendonte si t'u kundërvihej doktrinave të tjera, sidomos atyre me prirje materialiste. Vinte re që vërtitej brenda një rrethi çështjesh të paqarta, si "shpirti", "vullneti", "liria", "substanca", por edhe tepër të rrahura, i dukeshin si gracka të ngritura nga filozofët e tjerë, por dhe nga ai vetë. Por me t'u larguar nga vargu i stisur i mendimeve dhe nisur nga jeta, me t'u kthyer tek ato që e kënaqnin, ngrehina e stisur si shtëpi letre rrëzohej dhe i bëhej e qartë që ishte ndërtuar nga ca fjalë, që qëndronin në hava dhe s'dukej të ishin nën sundimin e arsyes, e cila ishte më e rëndësishme në jetë.

Një herë, tek lexonte Shopenhaurin, vuri në vend të fjalës "vullnet" fjalën "dashuri", dhe kjo që bëri e ngushëlloi disi për nja dy ditë, por edhe ajo u shemb, kur e pa në këndshikimin e jetës, sepse ngjante me petkun prej tyli që s'të ngroh.

Sergei Ivaniçi e këshilloi të lexonte veprat teologjike të Homjakovit. Levini ia çoi në vend fjalën, në fillim s'i pëlqeu toni polemik, elegant dhe mendjehollë i autorit, por u habit nga ajo që thuhej për kishën. E befasoi mendimi i shprehur se e vërteta e perëndisë nuk i zbulohet një njeriu të vetëm, ajo i zbulohet bashkësisë njerëzore, të ngjizur nga dashuria, nga kisha. E ngazëlleu mendimi që qenka më e lehtë të besohet kisha ekzistuese, që bashkonte besimet e njerëzve, që vinin në krye të çdo gjëje Zotin dhe ndaj ishte e shenjtë dhe e papërlyer, e prej saj të

merrje besimin te Zoti, te krijimi, te rënia, te shpagimi, sesa ta filloje nga Zoti i largët, misterioz, nga krijimi etj. Por kur lexoi më pas historinë e kishës, të shkruar nga studiues katolikë dhe historinë e kishës të shkruar nga një studiues ortodoks dhe pa që të dyja kishat, të pagabueshme e të papërlyeshme në thelbin e tyre, e mohonin njëra-tjetrën, u zhgënjye edhe në studimin e Homjakovit për kishat, dhe edhe kjo ngrehinë u bë pluhur e thërrime, njëlloj si dhe ato ngrehinat e stisura filozofike. Levini e ndjeu veten të çoroditur, fare të hutuar, e kishte humbur toruan. " E si u jetoka pa e ditur kush je, përse ke ardhur në këtë botë? Po e shoh që s'mundem ta di, atëherë s'mundem as të jetoj!"- bëri përfundimin. "Në kohën e pafund, në pafundësinë e materies, në hapësirën e pafund formohet organizmi-flluskë dhe kjo flluskë do mbajë ca kohë dhe pastaj do pëlcasë; kjo flluskë jam unë."

Ishte një e pavërtetë sfilitëse, por ishte përfundimi i vetëm, i fundmi i përpjekjeve shekullore të mendimit njerëzor në këtë drejtim. Ishte besimi i fundit, mbi të cilin ngriheshin, thuajse në të gjitha degët, kërkimet e mendimit njerëzor. Ishte një bindje sunduese dhe nga të gjitha shpjegimet e tjera, ashtu padashur, pa e ditur as vetë se kur dhe si, Levini kishte zgjedhur pikërisht këtë, ngaqë i qe dukur më e qartë. Veç kjo, jo vetëm që ishte e pavërtetë, por ishte tallje e pashpirt e një force të keqe, të neveritshme, së cilës nuk duhej t'i nënshtroheshe në asnjë mënyrë. Duhej shpëtuar një orë e më përpara nga ndikimi i saj. Se mendja të shkonte te mjete për të shpëtuar nga ky makth mundues, të shkonte te vdekja.

Dhe Levini, ky familjar i lumtur, njeri me shëndet të plotë, iu afrua aq shumë vetëvrasjes, sa i lebetitur e fshihte litarin, nuk guxonte të dilte për gjah me çiften në dorë, për të mos e vrarë veten. Veç, as u var në litar e as e vrau veten me çifte.

## X

Levini nuk po e gjente dot përgjigjen e pyetjeve: "Kush ishte? Përse jetonte?", dhe nga kjo e mbyste dëshpërimi dhe makthi; por kur nuk ia bënte vetes këto pyetje, vepronte sikur e dinte kush ishte dhe përse jetonte, sepse vepronte si duhej dhe jetonte përsëmbari. Kohët e fundit jeta po i dukej më e qëndrueshme dhe më e qartë se ç'i dukej më parë. Që nga koha e kthimit në fshat, në fillim të qershorit, qe i zënë deri në fyt me punët e buqësisë dhe të familjes. Ia gllabëronin kohën kujdesi për mbarëvajtjen e ekonomisë, dhëniet dhe marrjet me muzhikët, çështjet e



shtëpisë dhe meraku për foshnjën, por edhe bletaria e sa e sa punë të tjera të vogla. Dhe nuk merrej me tërë këto për ta përligjur veten nga një këndshikim i përgjithshëm, siç kishte bërë më parë, e as i nisur nga dobia e përgjithshme, që duhej të kishte çdo veprimtari e tij, përkundrazi, i rënduar nga mendimet e shumta që i roitnin në kokë dhe nga punët e shumta që kishte, bënte vetëm atë që duhej të bënte, kryente ato veprime që duhej të kryente, ngaqë s'mund të bënte ndryshe.

Më parë (kjo zinte fill në fëmijëri dhe qe shtuar me kalimin e viteve), kur përpiqej të bënte diçka nisur nga dobia e përgjithshme, kur e bënte për të mirën e fshatit, të Rusisë, të njerëzimit mbarë, ndiente një kënaqësi të mirëfilltë, por ajo që bënte s'i dilte për të qenë, diku çalonte; i mungonte vetëbesimi, bindja e plotë se ajo që bënte ishte e domosdoshme, kurse vetë veprimtaria, që në fillim i qe dukur e madhe dhe e rëndësishme, në rrugë e sipër fironte deri në atë shkallë sa nuk linte asnjë gjurmë. Tani, pas martesës, ndryshonte puna: veprimet i kryente brenda kornizës së jetës për veten, për familjen dhe nga kjo i përforcohej siguria, puna që bënte i dukej e domosdoshme, e shihte që i shkonte mbarë dhe veprimtaria i shumohej, ndonëse nuk provonte kurrfarë gëzimi nga mendimi për veprimtarinë e vet. Tani, pa e kuptuar as vetë, futej si plug thellë e më thellë në tokë dhe s'dilte dot pa e hapur si duhet brazdën.

Jo vetëm duhej, por ishte e domosdoshme që familja të bënte jetën që kishin bërë baballarët dhe gjyshërit; duhej ruajtur niveli i kulturës, mënyra e edukimit të fëmijëve. Ishte po aq e nevojshme, siç është edhe të ngrënët kur kemi uri, por për ta shuar duhen siguruar ushqimet, për këtë duhet të kesh të ardhura, pra, duhet mirëmbajtur ekonomia, s'duhet të kesh borxhe, duhet kujdesur për ta lënë çdo gjë në një gjendje të tillë, që djali të të falënderojë kur ta trashëgojë, ashtu si falënderove ti babain dhe ky gjyshin. Për këtë, duhej dhënë toka me qira, duhej qeverisur vetë, duhej mbajtur gjë e gjallë, duheshin plehëruar arat, duhej mirëmbajtur pylli. Por edhe për pronat e Sergei Ivaniçit e pasurinë e motrës nuk kishte si të mos interesohej, edhe fshatarët që i drejtoheshin për këshilla s'kishte si të mos i ndihmonte, njëlloj si s'mund të lëshohet foshnja që mban ndër duar. Po edhe kunatës e fëmijëve të saj i duhej zgjatur dora e ndihmës, doje s'doje, do u kushtoje një pjesë të ditës. Shtoi këtyre edhe gjuetinë dhe pasionin për bletarinë dhe jeta e Levinit ishte e mbushur me kapul. Dhe ishte pikërisht kjo jetë ajo që i dukej krejt e pakuptimtë, kur zhytej në mendime.

Përveç kësaj, që Levini e dinte se *çfarë* duhej të bënte, dinte mirë

edhe si duhej ta bënte; dinte po ashtu edhe *cila* punë ishte më e rëndësishme se tjetra.

E dinte që fshatarët duheshin pajtuar me pagesa sa më të ulta, por t'i merrte në punë si skllevër, me parapagim fare të ulët, nuk duhej; mund t'ua shiste kashtën fshatarëve që ishin keq për bar, por hanin dhe mejhanen duhej t'i mbyllte, ndonëse nuk qenë pa fitime; me kontrabandistët e pyllit duhej të tregohej i pamëshirshëm, por rastet kur bagëtia e huaj kulloste në çahiret e tij, duhej t'i falte; Pjotrit, që i shlyente fajdexhiut dhjetë përqind në muaj, mund t'i jepte ca të holla borxh, por afati i shlyerjes së detyrimit të fshatarëve nuk duhej shtyrë; s'i falej gabimi ekonomatit që e kishte lënë pa kositur luadhin dhe bari kishte shkuar dëm, por sipërfaqet e zabelit njomëzak, që dëmtohej nga kosa nuk duheshin kositur; nuk i duhej falur gabimi punëtorit, që e kishte braktisur punën në kohën e pikut (keq të vinte, se i kishte vdekur i ati) dhe jo pak, por dy muaj, por s'kishte si të mos ua jepte ndihmën ushqimore pleqve të pazotë për punë.

E dinte, gjithashtu, që kur kthehej në shtëpi, puna e parë që duhej të bënte ishte të kthente nga e shoqja, të cilën e kishte lënë paqejf, kurse fshatarët mund të prisnin edhe pak; e dinte edhe këtë: megjithë kënaqësinë që i jepte bletaria, duhej ta sakrifikonte atë dhe të linte bletarin të merrej me bletët, e vetë të shkonte te fshatarët që prisnin të këshilloheshin për punët e tyre.

Në bënte mirë apo keq, këtë Levini nuk e dinte dhe s'donte as t'u futej arsyetimeve, i shmangej bisedave në këtë temë.

Arsyetimet ia cytnin dyshimin, e pengonin të shihte ç'duhej të bënte e ç'nuk duhej të bënte. Kur nuk meditonte, por jetonte, ndiente në shpirt praninë e gjyqtarit të pagabueshëm, që vendoste për çdo rast ç'duhej bërë; kur bënte ashtu si nuk duhej bërë, e kuptonte menjëherë gabimin dhe e korrigjonte.

Kështu jetonte Levini, pa i dhënë përgjigje pyetjeve sfilitëse: "Kush ishte dhe përse jetonte?". Mundohej t'i shmangte, të zhytej në punë, sepse ua kishte shumë frikën; vijonte me ngulm rrugën e vet të veçantë të jetës, rrugë që ishte përcaktuar nga ai vetë.

## XI

Mysafirët e gjetën Levinin në gjendje të keqe shpirtërore. ... kohë punësh të mëdha bujqësore, kohë mundi e djerse të




madhe, ku shfaqet vullneti dhe deri vetmohimi i përgjithshëm, që do të çmoheshin vërtetë si të tilla, po të mos përsëriteshin çdo vit dhe rrjedhojat të mos ishin aq të rëndomta.

Të korrësh thekrën dhe tërshërën, ta shish dhe ta futësh brenda, të përfundosh kositjen e barit, të lërosh ugarin dhe të mbjellësh arat të duket punë e thjeshtë, e përvitshme, por kërkohet që fshatarët, i madh dhe i vogël, nga mëngjesi në darkë të dergjen në punë, ndonëse ushqehen mosmëkeq dhe i bëjnë, a s'i bëjnë dy a tri orë gjumë natën. Dhe kjo përsëritet çdo vit në tërë Rusinë.

Meqë bënte jetë fshati dhe u qëndronte pranë bujqëve, Levini e ndiente preokupimin e përgjithshëm dhe rrëmbehej prej tij.

Atë mëngjes që i erdhën mysafirët, Levini kishte vajtur të shihte si po shkonte korrja, pastaj u kthye në shtëpi, kishte pirë kafenë me të shoqen dhe me kunatën dhe qe nisur për në qendrën e fshatit, ku do të vihej në punë një makinë e re shirëse. Por ngado që vinte e çfarëdo që bënte, me këdo që bisedonte, në mënyrë të pashqitshme i rrihnin si çekan në kokë pyetjet: "Ç'jam unë? Ku jam unë? E pse jam këtu?".

Duke qëndruar në freskun e hambarit të sapombuluar me degë lajthije të gërshetuara me kashtë, Levini shihte herë nga dera e hapur, ku lodronte ajri i thatë, i mbushur me pluhur kashte e byku, herë e kalonte shikimin jashtë, te lëmi, ku qe mbledhur kapicë kashta e saposhirë, që shkëlqente në rrezet përvëluese të diellit, herë shihte dallëndyshet gushëbardha, që hynin fluturimthi nën çati dhe cicëronin, dhe herë ua hidhte shikimin fshatarëve, që lëviznin nëpër hambarin e errët e tërë pluhur dhe përsiaste gjëra të çuditshme: " E pse bëhen gjithë këto punë? E pse qëndroj këtu dhe i detyroj të punojnë? Po ata pse bien telef për të më treguar sa të zellshëm janë? Po kjo plakushja, Matrena, që e njoh kush është, përse rropatet aq shumë (i shpëtova jetën pas dëmtimit që pati, kur iu dogj shtëpia). Se ajo vërtet që tani është shëndoshë e mirë, por në mos sot, pas dhjetë vjetëve do ta mbulojmë me dhe dhe s'ka për të mbetur asgjë prej saj e as prej asaj tjetrës, pipiruqes me shami të kuqe në kokë, që me aq shkathtësi dhe hijeshi i nxjerr kallinjtë e mbuluar nga byku. Edhe atë do ta mbulojë dheu, por edhe atë hamshorin sharan, - mendonte tek shihte kalin që dihaste me mundim, me hojzat e hapura të hundëve, që thithte me ashk ajrin. - Po edhe Fjodorin me mjekrën kaçurrele të mbuluar me byk do ta varrosim e do ta mbulojmë me dhé! Kurse ai, ashtu i kapitur, me këmishën e lagur nga djersa, të grisur në sup, zgjidh duajt, u jep urdhra fshatarkave, u bërtet dhe u hakërrohet dhe me lëvizje të shpejta, të shkathta rregullon rripin e makinës shirëse. Po pse, vetëm

këta? Edhe mua do më mbulojnë me dhé, as nga unë nuk do mbetet gjë. E pse?"

Shkonte në mendje tërë këto dhe shihte orën që të përllogariste sa do të shihej për një orë. I duhej për të përcaktuar detyrën ditore. "Një orë po mbushet dhe ata vetëm tani zunë të shijnë qipin e tretë", - tha me vete dhe iu afrua atij që i shtinte duajt në makinë, me zë të lartë i tha ta rrallonte shtyrjen.

- E sheh si ngec, Fjodor? I fut shumë! Rrafshoje mirë!

Fjodori, i nxirë si lugat nga pluhuri që i kishte ngecur në fytyrën e larë nga djersa, seç tha, por për të bërë, bëri atë që e porositi zotëria. E largoi butë Fjodorin dhe iu përvesh punës. Punoi deri në orën që fshatarët uleshin të hanin drekë. Në pushim u hoq mënjanë me Fjodorin dhe u ul të bisedonte. Vitin e shkuar Levini ua kishte dhënë tokën ta punonin fshatçe, tani kishte ndërruar mendje, donte ta lëshonte me qira. Fjodorin ndaj dhe e hoqi mënjanë, që ta pyeste në do ta merrte me qira këtë tokë vitin e ardhshëm fshatari i pasur, Platoni, që ishte po nga ai fshat.

- Është ca i kripur çmimi, Platoni s'e mbulon dot, Konstantin Dmitriç, - iu përgjigj fshatari duke u kruajtur nga halat e kallinjve që i kishin ngecur nën këmishë.

- Po Kirillovi si?

- Mituha po! Ai të shtrydh si di dhe të vetën s'e lë pa marrë. Nuk i dhimbset tjetri atij. Xha Fokaniçi (Platoni) nuk është nga ata që ia merr shpirtin tjetrit. Bie dikush në borxh, nga halli bie, ky pak, pak, po i fal. Është njeri xha Fokaniçi.

- E pse ia fal?

- Po se njerëzit nuk janë njëlloj. Ka që shohin vetëm barkun e tyre, si puna e këtij Mituhës, por ka edhe që dhembshurohen për tjetrin, jetojnë për shpirtin, se edhe ai tjetri, nevojtari, njeri është. Kujton Zotin.

- Si kështu? Kujton Zotin? - e pyeti me të bërtitur, i çakërryer Levini.

- Po, e ditur është si! Ashtu siç është e drejta dhe e vërteta! Siç na mëson Zoti! Se njeriu nga njeriu ndryshon. Ja, t'ju marrësh ju. Ju nuk e fyeni kurrë tjetrin.

- Po, po, lamtumirë! - nëpërdhëmbi Levini, që mend po cfokej nga gulçi; rrëmbeu bastunin dhe u largua me hap të shpejtë. Solli në mendje fjalët e Fjodorit, se Fokaniçi rron siç është e drejta dhe e vërteta, siç thotë Zoti, se jeton për shpirtin dhe një luzmë mendimesh të turbullta, por të rëndësishme sikur shpërtheu nga vendi ku qe kyçur dhe teptisi drejt qëllimit; ky mendim dritëdhënës sikur e verboi me shkëlqimin e vet.



## XII

Levini ecte me hapa të mëdhenj në rrugën e madhe të fshatit, në një gjendje shpirtërore, që rrallë e kishte provuar, ndërkohë që mendimet i roisnin në kokë si bleta e trembur në koshere.

Fjalët e atij fshatari bënë në shpirtin e tij efektin e shkëndijës elektrike, ia kishte ndezur dhe mandej ia kishte ngjizur luzmën e mendimeve të veçuara e të kokolepsura, që e mundonin aq shumë.

Brenda në shpirt ndiente diçka të re, këtë të re të madhe po e ledhatonte e nanuriste me përkorje, ndonëse s'e kishte deri në fund të qartë se ç'ishte.

"Të mos e jetosh jetën për veten, për nevojat vetjake, por për Zotin. E për cilin Zot? A nuk mund të ketë, vallë, fjalë më të pakuptimta se ato që tha ai? Tha që nuk u dashka jetuar për atë që e kuptojmë, që na e ka ënda, që na e do zemra, por u dashka jetuar për një diçka të pakuptueshme, për Zotin, të cilin askush nuk është në gjendje ta përcaktojë se ç'është. Po si? Mos nuk i kuptova ato fjalë të pakuptimta të Fjodorit? Apo, pasi i kuptova, dyshova në drejtësinë e tyre? A mos m'u dukën gjepura? Apo nuk qenë të qarta dhe të sakta?

Jo. I kuptova tamam ashtu siç i kupton dhe ai, i kuptova krejt, i kam të qarta, siç i kam të qarta edhe sa e sa dukuri të tjera të jetës, për drejtësinë e të cilave kurrë s'kam dyshuar, pra, as për atë që tha Fjodori s'kam pse dyshoj. Dhe jo vetëm unë, njerëzimi mbarë ato i kupton, është i njëmendje me to.

Se ja, Fjodori thotë që Kirillovi rron vetëm për barkun e vet. E kuptueshme dhe e arsyeshme është, si qenie të gjalla që jemi, s'kemi nga ia mbajmë, për barkun do kujdesemi. Po ja që po ky Fjodor ngrihet e thotë që qenka keq të jetosh për barkun, u dashka jetuar për të vërtetën, për Zotin dhe unë fort mirë e kuptoj se për ku e hedh fjalën. Si unë, si miliona njerëz, që kanë jetuar shekuj më parë, por që jetojnë edhe sot; qofshin këta fshatarë fjalëvarfër apo ditunarë mendjeplotë, që e kanë derdhur me bujari diturinë në libra, por nuk kanë mundur të shprehen qartë, që të gjithë rrahin në një pikë: cili është kuptimi i jetës, përse duhet jetuar, ç'është e mirë dhe ç'është e keqe. Unë, bashkë me tërë këta njerëz, di fare qartë një gjë, që s'mund të shpjegohet me anën e arsyes: kjo gjë që qëndron jashtë arsyes nuk ka shkaqe, as pasoja nuk ka.

Dhe unë këtë gjë e di, dhe të gjithë ne e dimë.

Më kot kërkoja mrekulli, më vinte plasje që s'e shihja mrekullinë,

që mund të më bindte. Del që mrekullia ja ku qenka, dhe është e vetmja e mundshme, ekziston në mënyrë të pandashme, na rrethon nga të katër anët, kurse unë atë nuk e shihja!

A mund të ketë mrekulli më të madhe se kjo?

A thua të kem gjetur çelësin e të gjitha fshehtësive? A thua morën fund vuajtjet dhe brengat e panumërta?"- mendonte Levini kur ecte me hapa të mëdhenj në rrugën e madhe të fshatit dhe s'donte t'ia dinte për vapën e madhe, për lodhjen nga puna. Mëdyshjet dhe përsiatjet frenetike, që e kishin munduar për një kohë të gjatë qenë larguar, veten e ndiente të qetuar. Dhe gëzimi që ndiente ishte aq i madh, sa s'i besohej. Po i merrej fryma nga emocionet, s'po mundte dot të ecte nëpër rrugë, u fut në pyll dhe u ul në hijen e një plepi mbi barin e pakositur. Hoqi kapelen, fshiu fytyrën dhe qafën e djersitur dhe u mbështet në bërryl.

"Po, më duhet ta mbledh veten, të mendohem mirë, - tha me vete duke soditur barin e njomë dhe duke ndjekur me sy lëvizjet e një buburreci gjelbërosh, që i ngjitej kërcellit të barit, s'po e arrinte dot majën, ngaqë e pengonte një gjethe lëpjete. - Ta nisim nga fillimi, - i tha me mendje dhe e largoi gjethen e lëpjetës, pastaj i përkuli një kërcell tjetër që ta fillonte përsëri ngjitjen. - E ç'më ngazëllen kaq shumë? E ç'qenka kjo që paskam zbuluar?

Më parë thosha: në trupin tim, në trupin e këtij bari, të këtij buburreci (s'deshi të rrinte, hapi krahët dhe fluturoi) sipas ligjeve të fizikës, të kimisë, të fiziologjisë bëhet këmbimi i lëndës dhe te të gjithë ne, përfshi edhe plepat, retë, mjegullën kryhet një zhvillim. Zhvillim nga çfarë? Në çfarë? Zhvillim i pafund dhe luftë?... Sikur të mund të ketë ecje dhe luftë në pafundësi! Dhe ndihesha i habitur që, megjithë përpjekjet e shumta për të depërtuar në kuptimin e tërë këtyre proceseve, s'po mundja dot ta zbuloja thelbin e jetës, kuptimin e shtysave dhe të synimeve të mia. Kurse kuptimi i tërë këtyre shtysave brenda meje është aq i qartë, sa me to dhe përmes tyre unë jetoj, ndaj dhe sa s'po fluturoj nga gëzimi që ky fshatar m'i hapi sytë, duke shprehur atë mendim të thjeshtë, por të madhërishëm: "Duhet jetuar për Zotin, për shpirtin".

Ndonjë zbulim nuk është, vetëm m'u përforcua ajo që dija, kuptova më mirë ato forca, që më mbajnë gjallë dhe më shtyjnë përpara. U çlirova nga gënjeshtra, e njoha tim zot".

Levini në mënyrë të rrufeshme kaloi nëpër mendje vargun e arsyetimeve, që e dyndnin gjatë këtyre dy viteve të fundit; fillimi i tyre kishte qenë i qartë dhe lidhej me vdekjen e të vëllait: ishte mendimi për vdekjen.



Për herë të parë qe ndërgjegjësuar katërcipërisht se për cilindo, edhe për atë vetë, e ardhmja lidhej me vuajtjet, me vdekjen, me harresën e përjetshme; për rrjedhojë, Levini e preu mendjen se kështu nuk jetohej, se o duhej shpjeguar jeta në një mënyrë të tillë, që të mos i paraqitej si tallje e keqe djalli, o i duhej dhënë fund jetës.

Levini nuk bëri dot as njërën e as tjetrën, vazhdoi të jetonte, të mendonte, të ndiente, madje, në këtë kohë u martua, provoi sa e sa gëzime e hove shpirtërore, dhe ndihej i lumtur për sa kohë që nuk fillonte ta vriste mendjen për kuptimin e jetës.

E ç'është tërë kjo? Nga se i vinte? Po, i vinte ngaqë jetonte mirë, por mendonte keq.

Pa e kuptuar as vetë, jetonte me ato të vërteta shpirtërore, që i kishte thithur me qumështin e nënës, ndërsa kur mendonte, jo vetëm s'i mbante parasysh, por u shmangej me zell.

Tani iu bë më se e qartë, që fare mirë mund të jetonte duke u mbështetur në ato besime, me të cilat ishte mëkuar.

"E ç'do të isha vallë dhe si do të jetoja, po të mos i kisha, sikur të mos e dija që duhej jetuar për Zotin e jo për të përmbushur nevojat vetjake? Do kisha grabitur, do kisha mashtruar, do kisha vrarë. Asgjë nuk do të kisha nga ato, që përbëjnë gëzimin e jetës sime." Vuri në punë tërë forcën e imagjinatës, për të përfytyruar se ç'monstër do ishte, e prapëseprapë s'arriti dot.

"Në mendime jam orvatur të gjej përgjigje për pyetjet e mia sfilitëse e përvëluese, por mendimi s'kishte si m'i jepte, masa që e maste atë që kërkoja ishte tjetër. Përgjigjen ma dha jeta, ajo më mësoi ç'është e mirë dhe ç'është e keqe. Këtë mësim të sajin s'e mora veçmas të tjerave, përkundrazi, në tërësinë e dukurive njerëzore gjendet e mishëruar përgjigjja e saktë.

Po me ç'rrugë e arrita të vërtetën e madhe, që duhet ta dua të afërmin dhe s'duhet ta fundos, s'duhet t'ia marr shpirtin? Mos vallë përmes arsyes? Jo. Arsyeja ma shpalosi në tërë lakuriqësinë e vet ligjin e luftës për ekzistencë, ligjin që kërkon nga unë t'i asgjësoj të gjithë ata, që më bëhen pengesë në përmbushjen e dëshirave vetjake. Ky është përfundimi që më detyroi arsyeja të bëja. Kurse që ta doja tjetrin, s'kishte si ma mësonte arsyeja, sepse nuk është e arsyeshme."

"Po, nga kryeneçësia e pata!" - tha Levini me vete, duke u shtrirë përmbys. U mor një kohë me lidhjen nyje të kërcejve të barit, duke u munduar të mos i këpuste.

"Dhe jo vetëm nga kryeneçësia e mendimit, por edhe nga marrëzia

e tij. Kryesore është dredhia në të menduar, batakçillëku në të menduar", - theksoi.

XIII

Levinit iu kujtua ç'i kishte ndodhur pak kohë më parë me Dollin dhe me fëmijët e saj. Kur kishin mbetur vetëm, fëmijët kishin pjekur kokrrat e luleshtrydheve në flakën e qiririt, kurse qumështin e kishin derdhur me curril nga gotat në gojë. E ëma, që i kapi në këtë e sipër, në sy të Levinit u kishte folur dhe u kishte thënë se ç'mund u kushtonin të rriturve këto të mira, se të tjerët përpiqeshin për ta, se po t'i thyenin gotat, nuk do të kishim më me se të pinin, po ta derdhnin qumështin, do mbeteshin pa ngrënë, do t'i mundonte uria.

Levinin e habiti shprehja e mosbesimit, me të cilën po e dëgjonin të ëmën. I bëri përshtypje trishtimi, në të cilin u zhytën. U erdhi ngaqë ua ndërprenë lodrën aq zbavitëse, kurse fjalëve të saj nuk u besonin. Dhe s'kishin si u besonin, ngaqë as mund ta merrnin me mendje çmimin e lartë dhe mundin e madh që kërkohej nga të tjerët për t'i patur ato të mira, s'e kuptonin që ajo që prishnin, ishte pikërisht ajo, falë së cilës jetonin.

"Kjo dihet, - sikur thoshin me vete fëmijët. - Asgjë të re, të rëndësishme nuk na zbuluat. Kështu ka qenë dhe kështu do të jetë. Gjithmonë e njëjta gjë. E pse u dashka vrarë mendja, i gjejmë gati, i përdorim, jetojmë. Sikur të shpiknim ndonjë diçka të re, kjo po, kjo do ishte punë, do të ishte e jona. Ja, e jona është kjo që bëmë me luleshtrydhet dhe me qumështin. Edhe të zbavit, edhe është diçka që s'e bëjnë të tjerët". "Po pse, ne, të rriturit, a nuk bëjmë të njëjtën gjë, kur me anë të arsyes kërkojmë të zbulojmë kuptimin e forcës së natyrës, kuptimin e jetës së njeriut? A nuk qeshë unë një nga këta? - tha me vete Levini. - Po filozofët me teoritë e tyre a nuk bëjnë të njëjtën gjë, a nuk orvaten përmes disa arsyetimeve të çuditshme, krejt të huaja për mendjen njerëzore, t'i zbulojnë ato që ai i ka ditur prej kohësh dhe i di aq mirë, sepse pa to s'do të kishte si të jetonte? Pse, a nuk spikat sa më s'bëhet qartë, që në shtjellimin e çfarëdo teorie filozofike autori, që më parë e di si qëndron puna dhe s'ka asnjë dyshim, ashtu si e di edhe fshatari, se me atë që thotë, kuptimi i jetës nuk bëhet aspak më i qartë dhe vetëm me anë të lakadredhave të dyshimta kërkon të kthehet tek ajo që e dinë të gjithë? Pa lëri këta fëmijë t'i prodhojnë vetë gotat, ta mjelin me duart



e tyre lopën etj. A do luanin vallë me to, a do u shkonte në mendje se mund të shpërdoroheshin? Jo, se do vdisnin urije. Po na lini ne me tërë këto pasione që kemi, me morinë e mendimeve që na rrisin në kokë pa kuptimin për të vetmin Zot dhe krijues! Apo pa kuptimin për të mirën dhe të keqen. Pa përpiqu pas kësaj të ndërtosh ndonjë gjë! Ne shkatërrojmë, ngaqë jemi të ngopur shpirtërisht. Jemi si fëmijët! E nga më vjen mua kjo dijeni e ngazëllimshme, si ajo që ka dhe fshatari, e vetmja që ma qeton shpirtin? E nga e mora, vallë, tërë këtë? I rritur dhe i edukuar me idenë e Zotit dhe me mësimet për të, si i krishterë që jam, pasi e mbusha plot e përplot shpirtin tim me të mirat shpirtërore që i jep njeriut krishtërimi dhe jetova duke i shijuar këto të mira, njëlloj si ata fëmijët, pa ua kuptuar vlerën, i shkatërroj, pra, shkatërroj atë, me të cilën rroj. Kur në derë më troket minuta më e rëndësishme, kur ndihem në zgrip, pa e vrarë mendjen si e çfarë, u drejtohem të mirave të kësaj bote, i përdor në të mirën time, sepse pa to nuk kam si rroj, bëj si bëjnë fëmijët kur mërdhijnë dhe kanë uri, por kur merrem me shkatërrimin e tyre, si bënë fëmijët me luleshtrydhet dhe qumështin, për ç'ka i qortoi e ëma, mua jo vetëm që s'më qorton njeri, por as në mendje s'i shkon kujt të ma ndalojë ta bëj. Atë që e di, e di jo nga mendja, por nga zemra, unë e besoj më kryesoren e kryesores që predikon kisha. Kisha? Kisha! - përsëriti Levini dhe u kthye në kurriz, pastaj u mbështet në krahun tjetër, e treti larg shikimin, andej nga dukej tufa me bagëti që zbriste drejt lumit. - Po a mund t'u besosh të gjitha predikimeve të kishës? - pyeti duke e vënë veten në provë, kur solli ndërmend argumente që mund t'ia prishnin qetësinë e çmuar. I rrëkëlleu në kokë të gjitha mësimet e kishës, u ndal posaçërisht në ato, që i dukeshin të çuditshme dhe tunduese. - Krijimi? Po unë si e shpjegova ekzistencën? Me ekzestencë? Me asgjë? Djalli dhe mëkati. Po të keqen si e shpjegova? Shëlbuesi?... Gjë prej gjëje nuk di; s'kam si di, di vetëm atë që, më është thënë bashkë me të tjerët."

Po i dukej se nuk kishte ndonjë nga ato që predikonte kisha, që mund t'ia trondiste më kryesoren: besimin te Zoti, te e mira, si të vetmet që duheshin synuar nga njeriu.

Çdo besimi që predikonte kisha mund t'i bashkëngjisje besimin në shërbim të së vërtetës, në vend të shërbimit të nevojave të njeriut. Me këtë jo vetëm që asgjë s'e pësonte, por duhej bërë medoemos, për të arritur përqafimin e mrekullisë kryesore, të mesisë së zbritur në tokë, që e ftillon secilin së bashku me milionat e njerëzve të shumëndryshëm: të mendtarëve dhe sakatëve, fëmijëve dhe pleqve, fshatarëve, Lvovëve, Kitit, lypsarëve dhe mbretërve të bashkoheshin në kuptimin njëlloj të

gjësë më kryesore, të jetës për shpirtin, për të cilën ia vlen të jetohet dhe të cilën e çmojmë si të vetme.

Levini u shtri në shpinë, para syve iu hap qielli i lartë, kaltërosh, pa asnjë re. "Pse, a nuk e di, vallë, që para syve shtrihet hapësira e pamatë dhe nuk është kube? Por sado që kapsallitem, përqendrohem, kërkoj të shoh sa më larg që është e mundur, prapëseprapë horizonti më shfaqet i kufizuar dhe, ndonëse e di që hapësira s'ka anë e fund, padyshim kam të drejtë kur shoh kubenë kaltëroshe, kam më shumë të drejtë sesa atëherë kur përpiqem të shoh më tej se horizonti mbyllës."

Pas tërë këtyre përsiatjeve, Levini pushoi së menduari, dukej sikur po mbante vesh zërat e fshehtë që mërmëritnin dhe belbëzonin ngazëllyeshëm, por edhe të merakosur ndërmjet tyre.

"A thua ky është besimi? - pyeti veten Levini, duke patur frikë t'i jepej me gjithsej lumturisë, me të cilën i qe mbushur shpirti. - Të falënderoj, o Zot!"- mërmëriti duke e mbytur ngashërimin që donte të shpërthente jashtë dhe duke fshirë me të dyja duart lotët, që i mbushën sytë.

## XIV

Levini u ngrit ulur, pa para vetes tufën me dele, pastaj pa kaloshinin e vet, kalin vraç të mbrehur, karrocierin që iu afrua bariut dhe foli me të, pas pak dëgjoi fare pranë zhurmën e rrotave dhe turfullimin e kalit, por, ashtu i zhytur në të thella, siç ishte, as e pyeti veten, përse të kishte ardhur karrocieri. U përmend vetëm kur e dëgjoi t'i thotë:

- Më dërgoi zonja. Ka ardhur vëllai me një zotëri tjetër.

Levini hipi në kaloshinë dhe i mori vetë frerët. S'po e mblidhte dot veten, ishte toromeza, si pas një gjumi të sikletshëm. Vështronte kalin e ushqyer mirë, të qullur nga djersa në vithe dhe në qafë, ku fërkohej kapistra, pa nga Ivani, karrocieri, iu kujtua që e priste vëllain dhe vrau mendjen kush mund të ishte tjetri. Edhe i vëllai, edhe e shoqja, edhe mysafiri i panjohur i përfytyroheshin tani ndryshe; po i dukej që këtej e tutje marrëdhëniet e tij me të tjerët do të ndryshonin kryekëput.

"Nuk do të jetë më ajo ftohtësia e pakëndshme në marrëdhëniet me vëllain, as debate nuk do të ketë; me Kitin asnjë grindje; me mysafirin, kushdo qoftë, do jem i përzemërt, mikpritës; me njerëzit, me Ivanin marrëdhëniet do të jenë të tjera".

I tendosi frerët e kalit, që donte të vraponte, pa me bisht të syrit Ivanin që s'po gjente ku t'i fuste duart e pazëna, mendoi t'i fliste, t'i



thoshte që s'kishte bërë mirë që ia kishte shtrënguar aq shumë rripat kalit, por ky do ishte më shumë një qortim sesa bisedë e përzemërt. S'po gjente për ç'mund t'i fliste tjetër.

- Do bënit mirë të mbanit nga e djathta, kemi një kërcu përpara, - i tha karrocieri dhe tërhoqi frerin, që mbante ndër duar Levini.

- Të lutem, mos e prek frerin dhe mos më mëso, - i tha i pezmatuar. E bezdiste shumë ndërhyrja e tjetrit në punët e tij. Dhe sakaq i thirri mendjes: qe gabuar kur pandehu që gjendja shpirtërore pas tërë atyre përsiatjeve do t'i ndryshonte kryekëput.

Donin edhe nja pesëqind metra që të arrinin në shtëpi, kur Levini pa Grishën dhe Tanjën të vraponin drejt tyre.

- Xhaxhi Kostja! Po vjen edhe mamaja, edhe gjyshi, edhe Sergei Ivaniçi, edhe një tjetër, - thanë me një zë dhe kërcyen në kaloshinë.

- Kush është ai tjetri?

- Një burrë i llahtarshëm! Bën kështu me duar, - i tha Tanja dhe e shkërbeu mysafirin e panjohur.

- Është plak apo i ri? - e pyeti Levini, duke qeshur se shkërbimi i vajzës i kujtoi dikë.

"Veç, mos qoftë ndonjë njeri i mërzitshëm!" - tha me vete.

Kur mori kthesën e rrugës, i dolën përpara të vetët, mes tyre njohu Katavasovin me kapele kashte, që tundte krahët tamam siç e kishte shkërbyer Tanja. Katavasovi vdiste për të filozofuar, kishte aq dijeni, sa ka çdo studiues i shkencave të natyrës, që nuk merret posaçërisht me filozofi. Levini kishte debatuar dhe jo pak me të në Moskë. Iu kujtua njëri nga debatet, gjatë të cilit ky kishte pandehur se e kishte vënë përpara Levinin. "Jo, as do të debatoj e as nuk do të shpreh kurrë mendime të papjekura e të papeshuara!" - tha me vete.

Pasi u përshëndet dhe u uroi mirëseardhjen vëllait dhe Katavasovit, Levini iu drejtua Dollit, e pyeti për të shoqen.

- E nxori për shëtitje Mitjen, shkoi në Kollok (pylli pranë shtëpisë). Në shtëpi ishte shumë vapë, - i tha Dolli.

E kishte porositur jo një herë të shoqen të mos e çonte djalin në pyll, ishte me rrezique, ndaj u pikëllua.

- Nga s'e çon djalin, - tha princi plak me të qeshur. - E këshillova ta dërgonte në akullnaja.

- Ia kishte qejfi të vinte me ne te kosheret, tha se aty do ishe. Ne atje po shkojmë, - shpjegoi Dolli.

- Si i ke punët? - e pyeti Sergei Ivaniçi, që qëndroi me të vëllain më pas të tjerëve.

- Po ja, ashtu, si gjithmonë, i zënë deri në fyt me punët e çifligut, - iu përgjigj Levini. - Do rrish ca ditë? Të kemi pritur shumë.

- Dy javë. Kam shumë punë në Moskë.

Vëllezërit u panë sy ndër sy. Levini kurdoherë kishte patur dëshirë të kishte marrëdhënie miqësore me të vëllain, kryesore, donte të sillej thjesht, tani kjo dëshirë i qe shumuar, por, se përse e pa me drojë. I uli sytë dhe nuk po gjente ç'fjalë duhej t'i thoshte. Kaloi nëpër mendje temat që mund ta interesonin të vëllain, por edhe që ta largonin nga problemet e luftës serbe dhe çështja sllave, për ç'ka ia hodhi fjalën kur i tha se kishte shumë punë në Moskë, Levini zgjodhi atë për librin.

- U shkruan reçensa? - e pyeti.

- Sergei Ivaniçi qeshi nën buzë se e ndjeu paramendimin e vëllait.

- Askush s'po e merr mundimin, as vetë unë s'merrem më me të, - i tha. - Daria Aleksandrovna, po vrenjtet, mos na zë shiu, - iu drejtua asaj dhe tregoi andej nga ishin mbledhur retë.

Ishte e mjaftueshme që ndërmjet vëllezërve të vendoseshin të paktën marrëdhënie të ftohta, kurse Levini dëshironte me gjithë shpirt të mos ishin të tilla.

Levini iu afrua Katavasovit.

- Sa mirë bëtë që erdhët, - i tha.

- Matesha qëkur. Do kemi kohë për të biseduar, për të bërë debat. E lexuat Spenserin?

- E nisa, po s'e mbarova, - iu përgjigj Levini. - Tani s'ka ç'më duhet.

- Si kështu? Po më habit! E pse?

- Po sepse u binda plotësisht e përfundimisht që zgjidhjen e çështjeve që më shqetësojnë nuk kam për ta gjetur as tek ai e as te shokët e tij. Tani...

Fytyra e qetë dhe e ngazëllyer e Katavasovit e habiti, i erdhi keq që nga këto takime po e pësonte gjendja e mirë shpirtërore në të cilën ndodhej. Kujtoi vendimin e marrë dhe ndali.

- Do flasim më vonë, - i tha me ngut. - Për te kosheret duhet kaluar këtej, - u tha.

Ecën nëpër një monopat të ngushtë, dolën në një lirishtë me bar të pakositur, ku vende-vende dukeshin gëmushat e larta e të dendura të shpëndrave, kurse pak më tutje dukej një plepishte e re, me hije të dendur, të freskët, ku dhe i çoi mysafirët Levini. U ulën në disa kërcunj të vënë enkas për vizitorët e bletëve, që të qëndronin sa më larg koshereve. Vetë Levini shkoi në kasollen pranë koshereve për të marrë bukë, kastraveca dhe mjaltë taze për fëmijët dhe për të rriturit.



Iu afrua vendit të rrethuar, ku ndodhej kasollja me hap të ngadaltë dhe u përpoq të bënte sa më pak lëvizje, duke e patur mendjen te bletët, që fluturonin gjithnjë më dendur, por një bletë iu ngatërrua në mjekër, Levini e çliroi me kujdes dhe ajo fluturoi me shoqet. Mori në kasolle rrjetën, e vuri në kokë, futi duart në xhepa dhe iu afrua koshereve të radhitura, të lidhura me xunkth në ca hunj; ishin koshere të vjetra, që i njihte mirë, kurse anash gardhit ishin radhitur kosheret me bletët e reja, të vëna atë vit. Përpara vrimave të hyrjes shtyheshin në një vend, në një valle që të lëbyreshin sytë kur e shihje brumbujt dhe bletët lozonjare, kurse bletët punëtore, që të gjitha bënin të njëjtën rrugë: nga kosheret në drejtim të pyllit të blertë e të lulëzuar dhe prapë te kosheret, për të kullotur dhe për ta sjellë kullotën. Veshi i zinte gumëzhinën e pandërprerë të punëtoreve që venin e vinin, të brumbujve që sorollateshin në qejf të vet, të rojtareve sogjëtare, që ishin gati të të hidheshin e të të pickonin. Nga ana tjetër e gardhit, një plak po zdrugonte një dërrasë, ndaj s'e vuri re Levinin kur hyri në kasolle. Levini nuk i bëri zë, ndali në mesin e truallit të koshereve. E gëzoi kjo vetmi e shkurtër për ta mbledhur veten pas atij shokimi që pësoi duke u përplasur me realitetin, që ia sëmboi gjendjen e mirë shpirtërore. Iu kujtua si u zemërua me Ivanin, si i qëndroi ftohtë të vëllait, si s'i kishte peshuar si duhet fjalët që i kishte thënë Katavasovit. "Mos paska qenë çast kalimtar ai që përjetova. Mos u zhduk pa lënë gjurmë?" - tha me vete. Por sakaq, duke u kthyer përsëri në gjendjen shpirtërore të mëparshme, ndjeu i kënaqur që në shpirtin e tij kishte ndodhur një ngjarje e një rëndësie të veçantë. Realiteti vetëm kalimthi ia përqethi, i kënaqur vuri re që ajo ruhej e pacënuar në shpirt.

Njëlloj si bletët, që vërtiteshin tërë kohën rreth tij, që e kanosnin, por edhe e zbavitnin, e detyronin të bënte disa lëvizje për t'i shmangur përplasjet me to, ashtu dhe meraket e përkujdesjet, që e kishin mbërthyer të tërin, që kur kishte hipur në kaloshinë, ia kishin hequr lirinë shpirtit, por vetëm për aq kohë sa qe ndodhur mes njerëzve. Ashtu si i ishte ruajtur forca trupore, pavarësisht nga sulmet e bletëve, ashtu i qe ruajtur e pacënuar edhe forca shpirtërore, të cilën po e ndiente përsëri.

## XV

- E di, Kostja, cilin ka takuar Sergei Ivaniçi në tren? Vronskin ka takuar, - i tha Dolli, duke u dhënë fëmijëve mjaltë dhe kastraveca. - Po shkonte vullnetar në Serbi.

- Dhe nuk shkon vetëm, por me një togë të tërë, që e mban me shpenzimet e veta! - shtoi Katavasovi.

- Ashtu i ka hije, - tha Levini. - Pse vazhdojnë të shkojnë vullnetarë? - pyeti duke iu drejtuar Sergei Ivaniçit.

Ky nuk iu përgjigj, vazhdoi të hiqte me majën e thikës një bletë ende të gjallë, që kishte ngecur në hojen e bardhë të mjaltit që kishte në filxhan.

- Dhe s'kanë të numëruar, - iu përgjigj në vend të Sergei Ivaniçit Katavasovi. - Veç, të ishe mbrëmë në stacionin e trenit t'i shihje, - shtoi duke përtypur kastravecin e sapokëputur.

- Po ç'është kjo kështu? Emri i Zotit, ma shpjegoni pak, Sergei Ivaniç? Për ku shkojnë tërë këta vullnetarë? Me kë luftojnë? - pyeti princi plak që, me sa dukej, vazhdoi bisedën që e kishin nisur në mungesë të Levinit.

- Me turqit, - iu përgjigj Sergei Ivaniçi me buzagazin e qetë në fytyrë, duke e vënë bletën e nxjerrë nga filxhani në një gjethe plepi.

- Po kush u paska shpallur luftë turqve? Ivan Ivaniç Ragozovi dhe kontesha Lidia Ivanovna me zonjën Shtal?

- Luftë askush nuk u ka shpallur, por vetë njerëzve u vjen keq për të afërmit që vuajnë, u shkojnë në ndihmë, - sqaroi Sergei Ivaniçi.

- Princi s'e pati fjalën te ndihma, - ndërhyri Levini duke mbajtur anën e të vjehrrit. - Pyeti kush u shpalli luftë turqve. Princi thotë se persona privatë nuk kanë si marrin pjesë në një luftë pa lejen e qeverisë.

- Kostja, pa shih, bleta! Do na pickojë! - tha Dolli dhe e trembi.

- Nuk është bletë, por grerëz, - shpjegoi Levini.

- Pa na thoni, cila është teoria juaj? - e pyeti Levinin Katavasovi. - E pse nuk paskan të drejtë persona privatë të marrin pjesë në këtë luftë?

- Teoria ime është kjo: lufta është aq gjakatare, mizore, e llahtarshme, saqë asnjë njeri, aq më tepër i krishterë, nuk e merr dot përsipër përgjegjësinë e fillimit të saj. Këtë mund ta bëjnë vetëm qeveritë dhe vetëm në ato raste kur është e pashmangshme. Pale pastaj, që shkenca, por edhe mendja e secilit të thotë që, kur është fjala për kryerjen e detyrave shtetërore, e aq më tepër në kohë lufte, qytetarët heqin dorë nga vullneti i tyre.

Sergei Ivaniçi dhe Katavasovi e kishin përgjigjen gati, ndaj u hodhën në të njëjtën kohë për të folur.

- Po këtu është halli, vëllaçko, që paraqiten raste kur qeveria nuk e përmbush vullnetin e qytetarëve, atëherë është shoqëria ajo që shpall vullnetin e saj, - tha Katavasovi.



Por Sergei Ivaniçit, me sa dukej, nuk i pëlqeu arsyetimi i Katavasovit. Ngrysi vetullat dhe parashtroi mendimin e vet.

- Më kot e shtron në këtë mënyrë çështjen. Këtu s'kemi shpallje lufte, kemi vetëm shfaqje ndjenje njerëzore, ndjenje të krishterë. Po na vrasin vëllezërit, të një gjaku dhe të një besimi me ne. Po, e lëmë mënjanë këtë, ta zëmë se po vrasin fëmijët, gratë, pleqtë, kushdo qofshin, të ngrihen leshtë e kokës, rusët sulen t'i ndihmojnë, kërkojnë t'u jepet fund lemerive. Se ja, shkon rrugës dhe sheh disa të dehur që rrahin një grua apo një fëmijë; them se nuk do të rrish të pyesësh në është shpalluar apo nuk është shpallur luftë kundër këtyre njerëzve, do hidhesh në mbrojtje të të pafajshmit.

- Por, për të vrarë nuk do t'i vrisja, edhe pse janë keqbërës, - i tha Levini.

- E pse? Do t'i vrisje!

- Nuk e them dot. Sikur të më ndodhte kjo që thua, do t'i jepesha ndjenjës së çastit, që më parë nuk e them dot. Pastaj, as nuk ka e as nuk mund të ketë për shtypjen dhe padrejtësinë që i bëhet serbëve ndonjë të tillë ndjenjë, siç përmende mbrojtjen e të pafajshmit.

- Ti ndoshta nuk ke, por ja që të tjerët kanë! - nguli këmbë në të vetën Sergei Ivaniçi i vrenjtur. - Në popull janë të gjalla legjendat për ortodoksët që kanë hequr të zitë e ullirit nga "agarianët e pabesë". Populli mësoi për vuajtjet e vëllezërve dhe s'qëndroi duarkryq. Kjo është e tëra.

- Ndoshta, - tha Levini për të shmangur përplasjen. - S'e vë re këtë se dhe unë popull jam, por s'e ndiej këtë që thua.

- Më sheh mua këtu? - u hodh e tha princi plak. - Kam qenë jashtë shtetit, i kam ndjekur rregullisht gazetat dhe, të them të drejtën, para mizorive që ndodhën në Bullgari, nuk e kam pasë kuptuar për ç'arsye rusët filluan t'i donin aq shumë e përnjëherësh vëllezërit sllavë. Sa për mua, nuk kam ndier e as ndiej ndonjë dashuri për ta. Më vinte plasje, i thosha vetes mos isha zemërgur, apo ia hidhja fajin Karlsbadit që ndikonte për keq mbi mua. Veç, me t'u kthyer në atdhe, u qetësova, se gjeta dhe jo pak nga ata që i hante më shumë meraku për Rusinë, sesa për sllavët. Ja, Konstantini është një nga këta.

- Mendimet vetjake të njërit apo tjetrit nuk kanë ndonjë rëndësi, - tha Sergei Ivaniçi, - nuk ngrenë peshë kur Rusia mbarë, i gjithë populli e ka shprehur vullnetin.

- Të më falni, por unë këtë nuk e shoh. Populli as që e di ç'bëhet, - tha princi plak.

- Jo, baba,... si nuk e di? Po të dielën në kishë? - tha Dolli që po u mbante vesh bisedimin. - Ma jep, të lutem, pak peshqirin, - i tha bletarit plak që shihte fëmijët me buzën në gaz. - Nuk është e mundur që të gjithë...

- E ç'u bë të dielën në kishë? Priftit i thanë ta lexonte, ai e lexoi. Besimtarët gjë prej gjëje nuk kuptuan, psherëtinë siç psherëtijnë pas çdo predikimi, - vijoi princi. - Pastaj u thanë se do mblidheshin ndihma për shpëtimin e shpirtit, ata nxorën e dhanë nga një kopejkë. - Po përse e dhanë, nuk e dinin.

- Populli nuk mund të mos e dijë, populli e ka të gjallë kurdoherë vetëdijen e fatit të vet, në çaste të tilla, si këto të sotmet, kjo vetëdije shfaqet qartë, - tha Sergei Ivaniçi dhe e çoi shikimin për te bletari plak.

Plaku i pashëm, me mjekër të zezë, të përshkuar edhe nga qime thinjoshe, me flokët e argjendtë, të dendur qëndronte qiri në këmbë me filxhanin në dorë, pa bërë asnjë lëvizje dhe i vështronte ëmbël zotërinjtë, fytyra i shprehte paqe dhe mirësi. Dukej sheshit që s'po kuptonte asgjë nga kjo bisedë dhe as nuk dëshironte të kuptonte.

- Ashtu është, - tundi kryet mendueshëm dhe pa Sergei Ivaniçin.

- Ja, pyeteni. Ai nuk di asgjë dhe as do të dijë, - tha Levini. - Mihailiç, ke dëgjuar për luftën? Për atë që u fol në kishë? Ç'mendim ke? A duhet të luftojmë për të krishterët?

- E ç'nevojë paskemi të mendojmë? Perandori Aleksandër Nikollajeviçi ka menduar e mendon për ne dhe për punët tona. I di të gjitha vetë. T'ju sjell edhe pak bukë? T'i jap edhe ca djalit? - e pyeti Daria Aleksandrovnën, kur pa Grishën ta mbaronte copën.

- Unë s'kam nevojë të pyes, - tha Sergei Ivaniçi. - Kam parë e shoh qindra qytetarë, që heqin dorë nga të gjitha të mirat, për t'i shërbyer çështjes së drejtë. Vijnë nga të katër anët e Rusisë, e shprehin qartë mendimin dhe qëllimin. Sjellin qindarkën e fundit, por edhe veten e bëjnë theror. Ç'i thoni kësaj?

- Për mendimin tim, - tha Levini, që po fillonte të nxehej, - në gjirin e një populli prej tetëdhjetë milionësh do gjenden jo qindra, por edhe mijëra njerëz, që e kanë humbur gjendjen e tyre në shoqëri, që janë kokëshkretë, që shkojnë me rebeluesit, nisen dhe në Serbi.

- Kurse unë po të them që s'janë kokëkrisur e as tipa rebelësh nuk janë, por janë përfaqësuesit më të mirë të popullit, - tha me zë të ngritur Sergei Ivaniçi dhe me aq gjongël, sikur po mbronte pasurinë e vet të fundit. - Po ndihmat? Fjala është për popullin mbarë që shpreh vullnetin e tij.



- Fjala "popull" është tejet e papërcaktuar, - tha Levini. - Shkruesit e bashkisë e të komunave, mësuesit, nga fshatarët një në një mijë, ndoshta, e dinë si qëndron puna, kurse të tjerët, tetëdhjetë milionët, ata si Mihailiçi, jo vetëm që nuk shprehin vullnetin e tyre, por nuk kanë as idenë më të vogël se për çfarë u dashka shprehur vullneti. E ç'të drejtë paskemi të themi që ky është vullneti i popullit.

## XVI

Si i stërvitur në debate, Sergei Ivaniçi e shtriu diskutimin edhe në sfera të tjera të jetës shoqërore.

- Në u përpjeksh ta njohësh shpirtin e popullit me anë të përllogaritjeve aritmetike, s'do ta arrish dot kurrë. Te ne as sistemi i votave nuk është futur dhe nuk ka si futet, ngaqë nuk e shpreh dot vullnetin e popullit. Ka rrugë dhe mënyra të tjera: e nuhat në ajër, e ndien në zemër. S'po zë në gojë rrymat e nënujshme, që gjallojnë në bunacën popull; janë krejt të dukshme nga kushdo që s'i sheh me paramendim gjërat, që i mbyll sytë para të vërtetës. Shoqëria do parë ngushtë. Partitë e ndryshme, të shumëllojshme të intelektualëve, që më parë i shihje në armiqësi të madhe, tani i gjejmë të bashkuara. Morën fund keqkuptimet, mosmarrëveshjet, organizmat shoqërore, të gjitha bashkë flasin vetëm për një gjë: të gjithë e ndiejnë forcën e madhe, të vetvetishme që i rrëmbeu dhe po i çon në një drejtim.

- Po, janë gazetat ato që shkruajnë vetëm për një gjë, - tha princi plak. - Kjo e vërtetë është. Me bretkosat para stuhisë ngjajnë, që kuakuasin me një zë. Për shkak të tyre dhe nuk dëgjohet asgjë tjetër.

- Në janë bretkosa apo nuk janë bretkosa, mua kjo s'më duhet: nuk nxjerr gazetë dhe nuk dua t'i marr në mbrojtje; fjalën e pata te njësimi i mendimit të inteligjencës, - tha Sergei Ivaniçi duke iu drejtuar të vëllait.

Levini po bëhej gati t'i përgjigjej, por princi plak u tregua më i shpejtë.

- Për punën e njësimit të mendimeve mund të thuhet edhe diçka tjetër, - tha princi. - Ja, kam dhëndrin tim, Stepan Arkadiçin, ju e njihni. Tani është anëtar i "Komisionit..." e ku ta di unë. Aty s'bën asnjë punë, Dolli këtë e di... pagesa pagesë, tetë mijë rubla. Provoni ta pyesni, në është apo nuk është dobiprurës shërbimi që kryen, do ua mbushë mendjen që është nga më të nevojshmit. Dhe e thotë me sinqeritet, se s'ka si e beson që merr tetë mijë rubla dhe ajo që bën nuk është e dobishme.

- Më porositi t'ia bëj të ditur Daria Aleksandrovnës, që e zuri vendin e anëtarit të "Komisionit", - tha Sergei Ivaniçi me zë të shuar.

- Kjo ndodh edhe me njësimin e mendimit të gazetave. Ma kanë shpjeguar: me të plasur kjo luftë, iu dyfishuan të ardhurat. E si të mos çirren për fatin e popullit, të sllavëve?...

- Shumë nga gazetat s'i kam për zemër, por kjo që pohoni nuk më duket e drejtë, - tha Sergei Ivaniçi.

- Do ju parashtroja vetëm një kusht, - vijoi princi, - atë që u parashtroi qytetarëve të vet francezi Alfons Karr lidhur me luftën franko-prusiane: "Mendoni që lufta është e domosdoshme? Bukur fort. Kush e ka këtë mendim, le të regjistrohet në një legjion të veçantë të vijës së parë dhe të hidhet në sulm, para të gjithëve!"

- Mirë do u bëka redaktorëve! - qeshi me të madhe Katavasovi që përfytyroi atë çast të rreshtuar në kësi legjionesh miqtë e vet gazetarë dhe redaktorë.

- Ata o do t'ia mbathin, o vetëm do të pengojnë të tjerët, - tha Dolli duke qeshur.

- S'do t'jua mbajë, do kenë prapa mitralozin,- u skërmit princi plak.

- Kjo që thoni është shaka, por një shaka aspak e bukur, princ. Të më falni, por gjërat janë ashtu si i parashtrova unë, - tha i pezmatuar Sergei Ivaniçi.

- S'më duket fare si shaka, - filloi të fliste Levini, po Sergei Ivaniçi e ndërpreu.

- Çdo anëtar i shoqërisë duhet të bëj detyrën, - tha. - Njerëzit e punës mendore duhet të kryejnë detyrën e zëdhënësit të opinionit shoqëror. Plotësia e shprehjes dhe njësimi i mendimit janë arritje të shtypit, janë dukuri që të gëzojnë. Njëzet vjet më parë do heshtnim, tani po dëgjohet zëri i popullit rus, që është gati të ngrihet si një njeri i vetëm dhe të bëjë therori për vëllezërit e robëruar. Është një hap i madh përpara, është provë fuqie.

- Jo vetëm të bëjë therori, por edhe të vrasë turqit, - ndërhyri me përkorje Levini. - Populli bën therori, dhe i bën me gatishmëri të plotë për shpirtin, por për të vrarë të tjerët, kurrë, - sqaroi, duke i ndriçuar mendimet, ashtu padashur, me arsyetimet që i roisnin në kokë.

- Si kështu, për shpirtin? Duhet ta kuptoni se për një të shkencave të natyrës, ky është kuptim i vështirë. Se ç'është shpirti? - pyeti me buzën në gaz Katavasovi.

- Po ju fare mirë e dini!

- Ju betohem që nuk e di. As e kam idenë ç'është! - tha Katavasovi



dhe qeshi hidhët.

- "Nuk ju solla paqen, por shpatën," - ka thënë Krishti, shpjegoi për hesap të vet Sergei Ivaniçi. E tha pa sajdi, si të shqiptonte një rëndomtësi, një diçka të kuptueshme vetvetiu. Dhe përmendi atë vend të ungjilltë, që më shumë se çdo vend tjetër e turbullonte Levinin.

- Ashtu është, - përforcoi princi plak, që qe ngritur në këmbë dhe me shikim të vendosur iu përgjigj shikimit shkarazi që i hodhën të tjerët.

- Hë, vëllaçko? Ç'do më thoni? U mundët, u mundët përgjithmonë, - thirri gëzueshëm Katavasovi.

Levini u bë lulëkuqe nga marazi, jo se qe mundur, por ngaqë s'kishte arritur dot ta përmbante veten dhe ishte përfshirë në debat.

"S'më duhet të hahem me fjale me ta, - i tha vetes. - Ata i mbron zhgualli, kurse unë jam lakuriq."

Po e shihte që ishte e pamundur ta bindte vëllain dhe Katavasovin, por po e shihte që ishte edhe më e pamundur të pajtohej me ato që thonin. Ajo, që pohonin s'ishte tjetër, veçse kryeneçësi të menduari, që për pak sa s'e mori në qafë atë vetë. E si ta pranonte që disa dhjetra njerëz, përfshi edhe vëllain, duke u mbështetur në ato që thoshin ca vullnetarë gjuhustër, të pohonin se bashkë me gazetat shprehnin vullnetin dhe mendësinë popullore. E për çfarë? Për një çështje që lidhej me hakmarrje, ndëshkim dhe vrasje. S'kishte si të ishte i njëmendje me ta, sepse as i gjente të shprehura në popull e as i gjente në veten e tij (kurse veten s'kishte përse të mos e quante pjesë përbërëse të popullit rus), e sidomos për arsyen e vetme që së bashku me popullin nuk e dinte, nuk kishte si ta dinte ku qëndronte e mira e përgjithshme, veç dinte me siguri të plotë se arritja e kësaj të mire të përgjithshme është e mundur vetëm përmes respektimit dhe zbatimit të përpiktë të ligjit të madh të të mirës, fort mirë të njohur nga të gjithë. Pra, kuptohet, s'kishte si e dëshironte luftën dhe nuk donte ta predikonte, qoftë edhe për arritjen e disa synimeve të përgjithshme. Kishte biseduar me Mihailiçin dhe me fshatarët, që e shprehnin mendimin e tyre për këtë çështje në amanetin e varjagëve: "Sundonani dhe na qeverisni. Me kënaqësi e pranojmë nënshtrimin. Punët, poshtërimet, theroritë i marrim ne përsipër, por nuk do jemi ne ata që të do gjykojmë dhe do të marrim vendime". Kurse tani, sipas fjalëve të Sergei Ivaniçit, populli shprehkërka vullnetin e dhunës e të ndëshkimit dhe paska hequr dorë nga mençuria e tij e madhe, nga drejtësia e paguar aq e shtrenjtë.

Do të donte t'u thoshte edhe këto: në qoftë se opinioni shoqëror na qenka një gjyqtar kaq i pagabueshëm, përse revolucioni, komuna nuk

qenkan po aq të ligjshme sa dhe lëvizja në dobi të sllavëve? Por që të gjitha ishin mendime që asgjë nuk zgjidhnin. Për një gjë Levini nuk kishte as më të voglin dyshim: Sergei Ivaniçin debati e kishte nervozuar në kulm, ndaj dhe i duhej dhënë fund. Levini heshti pak dhe pastaj u tha vizitorëve se po vinte re afrimin e reve të zeza, gjëja më e mirë që do të bënin, ishte të ktheheshin në shtëpi me kohë të mirë.

## XVII

Princi plak dhe Sergei Ivaniçi hipën në kaloshinë, të tjerët u nisën në këmbë për në shtëpi. Reja e largët, e bardhë u afrua me shpejtësi dhe u shndërrua në re të zezë, kërcënuese; duhej nxituar, që të ishin në shtëpi para se të fillonte rrebeshi. Me një shpejtësi marramendëse, ca re të nxira si blozë, shtëllunga-shtëllunga, e mbuluan qiellin, deri te shtëpia s'kishin mbetur as dyqind metra, kur fryu një erë e lagësht, e furishme dhe nga çasti në çast pritej të shkarkonin në tokë ujin retë e nginjura me vlag.

Fëmijët me britma gëzimi dhe frike u derdhën me vrap drejt shtëpisë; Daria Aleksandrovna me zor po çapitej, e pengonin palat e dendura të fustanit, që i puthiteshin pas këmbëve nga era e vrullshme; duke mos mundur më të ecte, u lëshua përpara me vrap, për të arritur fëmijët; burrat mbanin me dorë kapelet dhe çanin përpara me hapa të mëdhenj. Ishin te çardaku i shtëpisë, kur ca pika të mëdha goditën plot zhurmë llamarinën e çatisë. Fëmijët dhe pas tyre të rriturit, me thirrje gazmore e të qeshura hareje u fshehën nën strehë.

- Katerina Aleksandrovna aty është? - e pyeti Levini Agafia Mihaillovnën, që doli nga një dhomë me shall flokësh ndër duar.

- Thanë se është me ju, - i tha kjo.

- Po Mitja?

- Në pyll bashkë me dadon, atje shkuan.

Levini rrëmbeu shallin dhe qilimin me thekë dhe vrapoi për në pyll.

Gjatë kësaj ndërmjetësie kohe reja e madhe, e zezë e kishte mbuluar fare diellin, u errësua dhe u nxi aq shumë, sa u duk sikur u zu dielli. Era e furishme sikur ngulmonte që çdo gjë të bëhej ashtu si donte ajo; shkulmet e saj të fuqishme e pengonin shumë Levinin të ecte shpejt. Në vrundujt e saj përkuleshin e dridheshin drurët, zhurmonin si të marra gjethet, që shkëputeshin me tufa, o veç e veç, rrëzoheshin lulet e blirëve, dukeshin



degët bardhoshe të mështeknave, që të habisnin me këtë shëmtim të tyre, akaciet, rrodhet, barishtet, bari, që të gjitha i nënshtroheshin pushtetit të erës. Disa vajza, që po punonin në kopsht, u futën brenda me zhurmë e potere. Një fashë e madhe shiu zbardhëllonte në pyllin e largët, po zbriste poshtë, drejt fushës, pas pak do të gjendej në Kollok, aty ku ishte Mitja. Ajri qe nginjur me lagështirën e shiut.

Ashtu kokulur, duke luftuar me erën e tërbuar që kërkonte ta zmbrapste o ta gozhdonte në vend, Levini po i afrohej me mundim pyllit të Kollokut; sytë i zunë diçka të bardhë prapa një lisi, kur, papritur, shkrepëtiu një dritë verbuese, toka anembanë sikur mori zjarr dhe mbi kokë sikur i sokëlliu qielli. Pasi hapi sytë e verbuar, përmes litarëve të dendur të rrebeshit, që krijonin një si perde që e ndante tani nga Kolloku, pa i lemerisur majën e gjelbër të lisit të njohur, të madh, që ndodhej në mes të pyllit, që kishte ndryshuar pamjen. "A thua e goditi rrufeja?" - e pyeti veten dhe me sy të shqyer pa si po binte ajo majë duke e rritur shpejtësinë, pas pak u fsheh prapa drurëve të tjerë; atë çast dëgjoi dhe krismën e përplasjes së drurit të madh pas drurëve fqinjë. Drita verbuese e vetëtimës, rrapëllima shungulluese e bubullimës, dridhmat e frikës nga befasimi që ia kishte ngrirë zemrën, u shkrinë në një në shpirtin e Levinit. E pushtoi lebetia.

- O Perëndi! O Zot i madh! Mos pësuan gjë! - belbëzoi i tmerruar.

Ndonëse i thirri në vend mendjes, i tha vetes sa e pakuptimtë ishte lutja që i blatoi të plotfuqishmit, e përsëriti lutjen, sepse e dinte që asgjë tjetër nuk kishte ç'të bënte, përveçse ta përsëriste këtë lutje të pakuptimtë. Iu afrua me vrap vendit ku rrinin zakonisht dhe nuk i gjeti. Ishin në skajin tjetër të pyllit, nën blirin e moçëm, dhe po e thërrisnin. Dy figura me veshje të zezë (më parë ato visheshin me rroba të çelura) rrinin të përkulura mbi diçka. Ishte Kiti dhe dadoja. Rrebeshi kishte kaluar, natyra po çelej, kur iu afrua me vrap Levini. Çipet e fustanit të dados qenë të thatë, kurse fustani i Kitit po kullonte, i qe ngjitur pas trupit. Shiu kishte pushuar, por ato vazhdonin të rrinin të mbledhura kruspull, njëlloj si kur i kishte zënë stuhia. Rrinin ashtu mbi karrocën e foshnjës me ombrellën e gjelbër në dorë.

- Gjallë jeni? S'keni pësuar gjë? Lavdi ty, o Zot! - tha duke u afruar me këpucët e lerosura e të rënduara nga balta.

Kiti, faqekuqe, e lagur qull, ktheu fytyrën nga ai dhe qeshi e drojtur që poshtë kapeles, që e kishte ndryshuar fare formën.

- E ç'na bëre kështu? Si mund të jetë aq i pakujdesshëm njeriu! - e qortoi i nervozuar të shoqen.

- Më beso, s'kam asnjë faj. U bëmë gati të largoheshim, kur Mitja ia plasi të qarit. Duhej ndërruar. Sapo mbaruam... - tha me zë fajtoreje Kiti.

Mitja ishte shëndoshë e mirë, e kishte zënë gjumi, i rehatuar pas heqjes së pelenave të lagura, vazhdonte të flinte.

- E po, lavdi Zotit! As vetë s'e di ç'flas!

I mblodhën shpërgenjtë e lagur, dadoja e ngriti foshnjën nga karroca dhe e mori hopa. Levini ecte përbri të shoqes me pezmin e fajtorit për fjalët e qortimit që i kishte thënë; fshehur dados i shtrëngoi dorën.

## XVIII

Tërë atë ditë të hareshme, të mbushur me bisedime gjithfarëshe, Levini dukej disi i hutuar dhe i shpërqendruar, e mundonte njëfarë zhgënjimi për atë që duhej t'i ndodhte, por zemra i gufonte nga një ngazëllim i madh, një gjendje e lartësuar ia kishte pushtuar qenien.

Pas shiut u bë baltë, ndaj s'dilnin dot shëtitje, për më tepër, në qiell dukeshin e zhdukeshin retë e dendura, kërcënuese, dëgjoheshin gjëmime, frynte erë. Asnjë nuk doli nga shtëpia.

Debate nuk pati, pas drekës së shijshme, askujt s'ia kishte ënda të mendonte e të nervozohej.

Katavasovi bënte shaka të këndshme, që i shkulën gazit, sidomos zonjat, pastaj, i nxitur nga Sergei Ivaniçi, tregoi për sjelljen e mizave fluturake, për ndryshimin ndërmjet mizave meshkuj dhe femra dhe për mënyrën e jetesës. Edhe Sergei Ivaniçi ishte në qejf. Duke pirë çaj, me kërkesën e të vëllait, u shtjelloi pikëpamjen e vet për të ardhmen e çështjes së Lindjes dhe e bëri aq thjesht e bukur sa e dëgjuan me kërshëri të madhe.

Vetëm Kiti s'e dëgjoi dot deri në fund, e thirrën në dhomën e fëmijës, pas pak thirrën edhe Levinin.

Levinit i erdhi keq që s'e lanë ta dëgjonte bisedën interesante, por e la çajin përgjysmë, u çua menjëherë se e dinte që e thërrisnin vetëm në rastet kur kishte ndonjë ngjarje të rëndësishme.

Edhe pse qe i madh interesimi për fatin e afro dyzet milionë sllavëve, që bashkë me Rusinë do të fillonin një jetë të re, edhe pse nuk qe i vogël meraku për arsyen që e kishin thirrur të vinte në dhomën e fëmijës, Levini i kujtoi mendimet e mëngjesit. Dhe përbri këtyre mendimeve, arsyetimet për rëndësinë e elementit sllav në historinë e përbotshme i



dukeshin krejt pa vlerë. I harroi të gjitha dhe iu kthye asaj gjendjeje shpirtërore, atij përdëllimi të madh, që e kishte provuar atë mëngjes. Hollësitë e kësaj ndodhie, ecuria e mendimeve nuk po i kujtohej (kjo as që i hynte në punë). E ndjeu veten sakaq në krahët e gëzimit të pashprehshëm, që këto mendime qenë bërë edhe më të pushtetshme, më të fuqishme dhe më të përcaktuara në shpirtin e tij.

Nuk po i ndodhte ajo që i ndodhte më parë, kur duhej të mendohej si ta qetonte shpirtin, si ta kapte fillin e mendimeve për të dalë te ndjenja që i duhej. Tani, përkundrazi, ndjenjat e gëzimit dhe të qetësisë ishin më të gjalla se më parë dhe mendimet nuk po i arrinin dot ndjenjat.

Ecte nëpër tarracë dhe pa dy yje që rrezëllinin në qiellin e errësuar, kur befas iu kujtua: "Po, unë, duke soditur qiellin, mendova se kubeja e mbyllur nga horizonti nuk është e pavërtetë, por mendimin nuk e çova deri në fund, diç i fsheha vetes. Por ndonjë kundërshtim, në këtë e sipër, nuk është se gjeta, më duhet vetëm të mendoj shtruar dhe çdo gjë sqarohet!" Dhe kur po hynte në dhomën e fëmijës, iu kujtua se ç'ishte ajo që ia kishte fshehur vetes: në qoftë se prova e qënies së Zotit është zbulimi i së mirës, atëherë, përse ky zbulim u dashka kufizuar vetëm me kishën ortodokse? Po feja budiste, muslimane, që po ashtu predikonin të mirën dhe bërjen e saj, si lidhen me të?

Iu duk se e kishte përgjigjen e kësaj pyetjeje, por ja që s'kishte arritur dot t'ia shprehte qartë vetes. Në këtë e sipër, hyri në dhomën e fëmijës.

Kitin e gjeti te banja, me mëngët përveshur, duke larë djalin që pllaquritej në ujë. Kur dëgjoi këmbët e të shoqit, ktheu nga ai fytyrën dhe me buzëqeshjen rrezëllitëse e ftoi të afrohej. Me një dorë, që ia kishte vënë nën zverk, mbante kolopuçin buçkan, që shtrirë në kurriz lëvizte këmbët e vogla, kurse me dorën tjetër e lante me një sfungjer.

- Po shikoje, shikoje! - i tha kur i shoqi iu afrua. - Agafia Mihaillovna ka të drejtë, ka filluar të njohë.

Tanimë nuk kishte asnjë dyshim, që Mitja po i njihte njerëzit e shtëpisë. Levini u ul pranë së shoqes, kjo e vuri në provë foshnjën dhe ky doli faqebardhë. Kuzhinierja, që qe thirrur enkas për këtë, u përkul mbi foshnjën. Fëmija u vrenjt dhe tundi kokën në shenjë pakënaqësie. Atë çast mbi të u përkul Kiti, foshnja u çel nga e qeshura e çiltër, fëmijërore, kapi sfungjerin me duart e vogla dhe përplasi lehtë buzët, duke nxjerrë ca tinguj të çuditshëm, aq të këndshëm, saqë jo vetëm Kiti me dadon, por edhe Levini mbeti i mahnitur.

Foshnjën e nxorën nga banja, e shpëlanë me ujë të vakët, e

mbështollën me peshqir, e fërkuan dhe ia dhanë nënës.

- Jam shumë e gëzuar që ke filluar ta duash, - i tha Kiti të shoqit, pasi qe rehatuar foshnja në gjirin e saj duke pirë sisë dhe qe rehatuar edhe ajo vetë në vendin ku i jepte gjirin. - Jam shumë e gëzuar. Se, e di? Kisha filluar të mërzitesha, më thoshe që s'ndien kurrgjë për të.

- Pse, vërtet të paskam thënë që nuk ndiej asgjë? Të kam thënë që nuk ndiej atë kënaqësi e ngazëllim që prisja.

- Po si? Djali nuk të kënaqka e ngazëlleka?

- Nuk ishte puna te djali, por te ndjenja ime për të. Prisja më shumë. Prisja të më gllabëronte të tërin një ndjenjë e re, e pa provuar kurrë. Kurse në vend të kësaj, ndjeva vetëm keqardhje dhe një si neveri.

Kiti po e dëgjonte me shumë vëmendje, paksa e përkulur mbi të birin dhe duke futur në gishta unazat që i kishte hequr para se të fillonte ta lante.

- Më kupton? Ndieja më shumë frikë e keqardhje, sesa kënaqësi. Sot, pas atij tmerri që provova në kohën e stuhisë, e kuptova sa shumë e dua.

Kiti u çel si gonxhja në agim.

- U trembe shumë? - e pyeti. - Edhe unë u tremba, por tani që kaloi, po e ndiej më qartë sa shumë u lebetita. Do vete ta shoh lisin e rrëzuar nga rrufeja. Sa i mirë që është Katavasovi! Dita kaloi aq mirë! Edhe ti, kur do, tregohesh shumë i dashur me Sergei Ivaniçin... Tani shko te mysafirët. Këtu bën gjithmonë vapë, ka dhe avuj pas banjës.

## XIX

Pasi doli nga dhoma e fëmijës dhe mbeti vetëm, Levini solli në mendje përsiatjen, në të cilën i kishte mbetur diçka e paqartë. U mbështet në parmakët e tarracës dhe ia nguli shikimin qiellit. Ishte ngrysur, në anën jugore, që ishte duke parë, nuk kishte re, por në anën veriore qenë mbledhur të dendësuara, dukeshin edhe shkrepëtimat e largëta të vetëtimave, dëgjoheshin bubullima të mbytura. Levini mbajti vesh zhurmën e pikave, që binin nga gjethet e blirëve në kopsht; nguli sytë dhe pa trekëndëshin e njohur të yjeve me Kashtën e Kumtrit në mes dhe degëzimet e saj. Në çdo shkrepëtimë vetëtime, jo vetëm Kashta e Kumtrit, por edhe yjet më të mëdhenj, të shndritshëm zhdukeshin, por me t'u shuar vetëtima, si të vërvitur atje nga një dorë e shkathët, yjet dukeshin përsëri në po ato vende.



"E ç'është kjo që më trazon aq shumë? - e pyeti veten Levini duke e ndier shkokolepsien e të gjitha dyshimeve; e ndjeu qartë në shpirt, kurse në mendje ende s'qe përftuar formulimi i duhur. - Po është vetë shfaqja e hyjnisë, e qartë dhe e padyshimtë, përmes ligjeve të së mirës, të zbulimit më të madh të njerëzimit; këtë shfaqje unë e ndiej brenda vetes; me njohjen e saj, me dashje apo pa dashje, bashkohem me gjithë të tjerët në shoqatën e besimtarëve që ka për seli kishën. Mirë kjo, po çifutët, muhamedanët, budistët, konfucianët ç'janë? - pyeti veten Levini, i vetëdijshëm që pyetja e parashtruar mbartte rrezige. - Mos vallë, këta qindra milionë njerëz qenkan të privuar nga e drejta për të gëzuar të mirën më të madhe, pa të cilën jeta nuk ka asnjë kuptim? - U mendua një hop dhe aty, për aty e korrigjoi veten. - Ç'pyetje që bëj! Po ajo lidhet me veçoritë e marrëdhënieve të feve të ndryshme ndaj besimit. Pyetja që shtroj ka të bëjë me shfaqjen e përgjithshme të Zotit për mbarë botën, edhe për këto yllesa të pafundme. Ç'jam duke bërë kështu? Mua vetë, zemrës sime iu zbulua, pa dyshim, një njohje e pakapshme nga mendja, ndërsa unë po ngulmoj që këtë njohje ta formuloj me mendje përmes fjalëve. Pse, a nuk e di që yjet nuk lëvizin? - e pyeti përsëri veten Levini, duke parë sipër degës më të lartë të një mështekne një planet që kishte ndërruar vend. - Por, duke ndjekur lëvizjen e yjeve, s'kam si e përfytyroj rrotullimin e Tokës rreth boshtit të saj dhe kam të drejtë kur them që yjet lëvizin. Po pse, a do të mundnin të kuptonin e të përllogaritnin ndonjë gjë astronomët, po të mos mbanin parasysh lëvizjet e ndryshme dhe të ndërlikuara të tokës? Përfundimet e mrekullueshme që kanë bërë lidhur me largësinë, peshën, lëvizjet dhe çrregullimet e çdo lloji, që vihen re në botën e yjeve, bazohen në lëvizjet e dukshme të yjeve në raport me tokën e palëvizshme, bazohen pikërisht në atë lëvizje, që në çastin e dhënë vihet re para meje dhe që ka qenë e tillë edhe për miliona njerëz në shekujt e kaluar, ka qenë dhe do të jetë e njëjtë gjithmonë, dhe kurdoherë mund të jetë e kontrollueshme. Dhe ashtu si do të ishin të diskutueshme, të pasigurta përfundimet e astronomëve, të pabazuara në vrojtimet e qiellit të dukshëm, në raport me të njëjtin meridian dhe me të njëjtin horizont, po ashtu të diskutueshme, të pasigurta do të ishin edhe përfundimet e mia, të pabazuara në kuptimin e të mirës, që për të gjithë ka qenë dhe do të jetë i njëjtë dhe që mua m'i ka zbuluar krishtërimi. Kjo gjithmonë mund të kontrollohet në shpirtin tim. Sa për çështjen e feve të tjera, për qendrimin e tyre ndaj perëndisë, unë as kam të drejtë e as kam mundësi që ta zgjidh!"

- Nuk paske vajtur te mysafirët? - dëgjoi pas shpine zërin e Kitit.

që po shkonte në sallon.- Ç'ke kështu? Mos je i mërzitur? - e pyeti pasi ia pa më nga afër fytyrën në dritën e remtë të yjeve.

Por nuk do të kishte mundur dot t'ia shihte si duhet, po të mos shkrepëtinte atë çast një nga ato vetëtimat e largëta, që i shoi yjet, por ia ndriçoi Levinit fytyrën. Ia hetoi dhe, pasi u bind që ishte i qetuar dhe i ngazëllyer, i buzëqeshi.

"Më kupton; e di çfarë mendoj. A t'ia them? Po, do ia them," - rrahu shpejt e shpejt në mendje. Atë çast, kur po bëhej gati t'i fliste, i foli ajo më përpara.

- E di ç'ke ti, Kostja? Shko, të lutem, në dhomën e Sergei Ivaniçit dhe shih në e kanë rregulluar si duhet. S'më vjen mirë të shkoj vetë. Pa shih, e vunë apo nuk e vunë lavamanin e ri?

- Mirë, po shkoj. Do bëj ç'më the, - i tha Levini dhe e puthi.

"Jo, nuk i duhet thënë, - tha me vete pasi u largua Kiti. - Kjo e fshehtë më duhet vetëm mua; është shumë e rëndësishme dhe nuk shprehet dot me fjalë, kjo ndjenjë e re nuk më ndryshoi aspak, nuk më lumturoi, nuk më kthjelloi, si pandehja, njëlloj si dhe ndjenja për djalin. Asgjë e papritur s'më ndodhi. Në është apo nuk është brenda meje besimi, këtë nuk e di, veç kjo ndjenjë m'u fut pa u vënë re, përmes vuajtjeve, dhe u ngulit e patundur në shpirtin tim. Prapë do të zemërohem e do i flas me nervozizëm Ivan karrocierit, prapë do të hahem me fjalë për çështje që s'jam i njëmendje, prapë do shpreh mendime jo me vend, prapë do jetë i ngritur muri ndërmjet shpirtit tim me shenjtërinë brenda dhe të tjerëve, madje, edhe gruas, prapë do e qortoj për ato që më kallin frikën e do të pendohem që e bëra, prapë nuk do të mundem ta kuptoj me mendje përse lutem dhe përsëri do të lutem, veç, jeta ime, pavarësisht nga ç'mund të më ndodhë, çdo minutë e saj, jo vetëm nuk do jetë e pakuptimtë, siç ishte më parë, por është e mbushur me kuptimin e padyshimtë të së mirës, është në dorën time, që ta shfaq këtë të mirë të shpirtit në çdo hap të jetës sime!"

# PËRMBAJTJA